BIBLIOTEKA HISTORIKE

Redaktor biblioteke: RAMIZ KELMENDI

*Me rastin e pesëqindvjetorit
të vdekjes së kryetrimit legjendar
të popullit shqiptar
Gjergj Kastriotit
SKENDERBEUT*

Redaksija e botimevet
të SGB „Rilindja"
po e riboton veprën
e
MARIN BARLETIT

# „HISTORIA E JETËS DHE E VEPRAVET TË SKENDERBEUT"

RILINDJA
PRISHTINË — 1967

**MARIN BARLETI**
Shkodran

# HISTORIA E JETËS DHE E VEPRAVET TË SKENDERBEUT

Përkthimi nga origjinali latinisht dhe hyrja
nga
**STEFAN J. PRIFTI**

Redaktor i përkthimit: **Henrik Lacaj**

**FALENDERIM**

**Duke dhënë për botim përkthimin shqip të veprës monumentale të Barletit «Historia e Skënderbeut», e ndjej për detyrë të falënderoj prof. Aleks Budën për ndihmën e tij në disa çështje historike, dhe shokët M. Domi, J. Zamputi dhe Kr. Frashëri për disa vërejtje të tyre lidhur me hyrjen.**

**Përkthenjësi**



Ky ngjanë të jetë portreti më autentik i Gjergj Kastriotit — Skenderbeut

# HYRJE

Katërqind e pesëdhjetë vjet më parë Barleti ynë shkroi, në gjuhën latine sipas zakonit, veprën e tij monumentale mbi Gjergj Kastriotin, Historinë e Skënderbeut. Kjo vepër është përkthyer në të gjitha pothuaj gjuhët evropiane. a).

Vetëm në gjuhën amtare të autorit dhe të heroit të tij ajo deri tani nuk ka qenë përkthyer. Kësaj mungese dhe kërkesës imperative të popullit tonë e veçanërisht të rinisë, për të njohur të kaluarën tonë të lavdishme, u përpoqëm t'i përgjigjemi duke i dhënë në dorë lexuesit, të përkthyer shqip «Historinë e Skënderbeut» të Barletit, këtë ungjill të zjarrtë patriotizmi.

Në këtë hyrje kemi si qëllim kryesor të flasim sidomos për përmbajtjen dhe vlerën edukative të veprës së përkthyer, për rolin që ajo ka luajtur, luan e do të luajë në edukimin patriotik të mbarë kombit. Me gjithë këtë nuk do të rrimë pa thënë disa fjalë edhe për çështje të tjera, si për jetën, për veprën dhe vlerën e Barletit si historjan, për stilin dhe për ndonjë çështje tjetër.

## A. DISA SHËNIME PËR JETËN, VEPRËN DHE VLERËN E BARLETIT SI HISTORJAN.

### 1.— Jeta e Barletit

Për veprën e Barletit ne mund të flasim shumë, por për jetën e tij jo, sepse s'kemi të dhëna veçse disa fare të paka. Këto të dhëna ne i nxjerrim nga vepra e tij. Kështu, në parathënie të veprës që kemi përkthyer, ai shkruan:

«. . . ; — me gjithëse unë jam një spektator jo i huaj i lumturisë së dikurshme, —» (Parath. I, 45/1a). Në librin e dytë të po kësaj vepre ai thotë; «. . . . . . që të hesht për Shkodrën time», (II, 94/39) b). Barleti,

---

a) G. T. Petrovitch: «Scanderbeg», Paris, 1881 faq. 153-154.
Libri i Petroviçit është një bibliografi që përmban veprat e botuara për Skënderbenë në gjuhën frënge, angleze, gjermane, latine, italjane, spanjolle, ungare, portugeze, suedeze dhe greke prej kohës që u shpik shtypëshkrimi e gjer në ditët e autorit. Për shkrimet në gjuhën sllave mbi Skënderbenë, Petroviçi e ka thënë që në hyrje (faqe XIII) se do të bëjë një botim të veçantë si pjesë plotësuese të kësaj vepre të tij. Por këtë punë ai, siç thotë Noli, nuk e bëri dot kurrë.

b) Numuri i dytë 1a, 39 etj.) tregon faqen e botimit latinisht të vitit 1537.

pra, është shqiptar prej Shkodre. Këtë të vërtetë ai e ka pohuar me një mënyrë edhe më të padyshimtë në hyrjen e veprës së parë të tij, «De obsidione scodrensi» (d.m.th. rethimi i Shkodrës), dhe në të cilën ai e cilëson pohimisht Shkodrën si atdhe të vet.

Me gjithë këtë, të dhëna të tjera të parëndësishme të veprës janë bërë shkak për t'u krijuar nga disa historjanë hipoteza lidhur me origjinën e Barletit. Kështu një palë, ndër të cilët edhe Jorga, të mbështetur sidomos në faktin se emri i tij mund të lidhet me emrin e qytetit **Barletta** të Apulisë, e nxjerrin me origjinë italjane. Familja e tij mendohet prej këtyre se ka ardhur në Shkodër aty nga fundi i shekullit XIV (1396), kur Gjergj Balsha ia dhuroi këtë qytet bashkë me të tjerë Venedikut. Dhe F. Pall [a]), i cili radhitet me këtë mendim, thotë në monografinë e tij për Barletin se, që është italjan, del nga kultura e tij, nga ndjenjat e tij, siç duken në shkrimet dhe veçanërisht në fjalët që thotë se francezët kanë kundër italjanëvet një urrejtje të ngulur në zëmër të tyre prej natyre. (X.409/300).

Këto thënie nuk janë të bazuara. Emri «Barletius» mund të lidhet me emrin e qytetit Barletta, por mund edhe të mos lidhet, duke patur origjinë tjetër. Pastaj, të kesh emrin e një qyteti apo të një krahine, nuk do të thotë pa tjetër që të jesh nga ai qytet apo nga ajo krahinë. Mandej, si humanist, Barleti do ta formonte më fort mbiemrin e tij nga trajta e vjetër e emrit të qytetit të Barletës, d.m.th. nga trajta **Barulum** apo **Baretum** (sipas Strabonit).

Aqë më pak mund të tregohet Barleti italjan nga kultura, nga ndjenjat e tij. Kështu, një palë të tjerë e kanë nxjerrë me origjinë dalmate [b]), sepse lavdëron fort Raguzën (X,395/287). Por në këtë bazë Barleti del mbi të gjitha shqiptar, sepse vepra e tij është fund e krye një **hymn** i flaktë i një zëmre shqiptare për atdheun e vet, për heroin e adhuruar të saj, për çdo gjë shqiptare. Prandaj me të drejtë Noli thotë: «Ai nuk ish italjan i Jugut, siç e merr me mënt Jorga. [c])»

Kur lindi dhe kur vdiq Barleti? Nuk dihet me siguri, por nga vepra e tij del se ai ka jetuar në përgjithësi dhe ka vepruar gjatë gjysmës së dytë të shekullit XV dhe gjatë 10-15 viteve të para të shekullit XVI. Në librin e katërt të historisë së Skënderbeut, duke bërë fjalë për taktikën e turqvet, ai zë në gojë rrethimin e parë të Shkodrës, i cili ka ngjarë, siç dihet, më 1474; ai thotë: «Kështu më kujtohet se në rrethimin e parë të Shkodrës armiqtë u dukën rrëzë murevet gati më parë se të mermim vesh për ta.» (IV, 175/103). Kjo informatë tregon së paku se Barleti duhej të ishte në këtë vit në një moshë që kishte interes për ngjarjet luftarake dhe për fatet e atdheut të vet. Në librin e gjashtë të po kësaj vepre ai na thotë se ka luftuar me armë në dorë për të mbrojtur atdhenë, por pa fat. (VI, 257/171). S'ka dyshim se kjo mbrojtje e pafat i referohet rrethimit të dytë të Shkodrës, (1478/1479), kur ajo ra në dorë të turqvet. Si rrjedhim, Barleti është tani burrë luftëtar, por sa vjetsh pikërisht? Këtë s'e dimë dhe

---

a) Francesco Pall, «Marino Barlezio, uno storico umanista», Bukuresht 1938 (f. 1-2).

b) F. Pall, po aty.

c) Fan S. Noli, «George Castrioti Scanderbeg», New York, 1947, faq. 78 (botim inglisht).

s'mund ta dim, gjersa nuk dimë se kur lindi, apo kur e sa vjeç vdiq. Në librin e trembëdhjetë, që është edhe i fundit i kësaj vepre, ai na thotë se ka botuar «një libërzë» për rrethimin e Shkodrës, (XIII,490/370). Ky libër, siç dihet, është botuar më 1504. Më në fund, si datë tjetër të sigurtë për jetën e Barletit ne kemi vitin 1512. Këtë e nxjerrim nga vepra e tretë e tij, «Compendium», ngjarjet e së cilës ai i shpie pikërisht gjer më 1512, si do të shohim pak më poshtë. Në bazë, pra, të këtyne informatave mund të thuhet në përgjithësi se Barleti ka lindur aty nga mezi i shekullit të XV (1450), se ka jetuar e vepruar gjatë gjysmës së dytë të këtij shekulli, se ka qënë djalë i ri, kur vdiq Skënderbeu (1468). dhe se ndoshta ka vdekur më 1512.

Barleti ka qënë prift dhe këtë ai e thotë në parathënie dhe në krye të çdo libri: por Barleti ka qënë prift katolik, jo ortodoks, apo unit i ritit grek, siç ka pohuar Rodota [a]). Kjo duket nga sa thotë për ata që ndjekin «gabimet dhe absurditetet e grekërvet, si tribalët, të cilët quhen edhe bullgarë....» (V,225/144). Veprat e tregojnë me kulturë të madhe, por ku i bëri studimet, nuk dimë.

Pas rënies së Shkodrës më 4 prill 1479, ai shkoi bashkë me të tjerë në Itali, në Venedik e në Romë, ku shkroi edhe veprat e tij.

## 2.— Vepra e Barletit

Barleti ka shkruar tri vepra, të cilat, sipas rendit kronologjik, janë këto:

a) **«De obsidione Scodrensi»**, dmth. «Rrethimi i Shkodrës», botuar në Venedik më 1504 prej Bernardinus Venetus de Vitalibus, tipograf i njohur. Kjo vepër është ribotuar tri herë, më 1556, më 1578 dhe më 1596. Ajo është përkthyer edhe shqip tani së fundit nga Henrik Lacaj.

b) Historia e Skënderbeut, për të cilën do të japim hollësira me njëherë më poshtë.

c) **«Compendium vitarum summorum pontificum ............. imperatorumque Romanorum .....»**, d.m.th.: «Shkurtore [b]) e jetës së papëvet....., dhe e perandorëvet romakë.....», Romë, 1555. Këtë vepër Barleti e ka shpënë gjer te pontifikati i Julit II, i cili vdiq më 13 shkurt 1513 dhe ia kushton Pjetër Engjëllit, të vllait të Pal Engjëllit, kryepeshkopit të Durrësit. Barleti e njohu Pjetrin në Venedik dhe pati prej tij shtytjen më të madhe për të shkruar historinë e Skënderbeut, për të cilën do të flasim tani.

### Historia e Skënderbeut

Kjo vepër është burimi kryesor, i dyti në rendin kronologjik, për jetën e Skënderbeut. Burimi i parë është vepra e botuar më 1480 në Venedik nga një shqiptar që s'i dihet emri, por që thuhet se ka

a) Fan S. Noli, po aty faq. 79.
b) Fjalën e përdorim këtu me kuptimin: «përmbledhje, shkurtim».

qënë nga Tivari. Biemi, i cili na jep informata të mjafta për këtë, e ka quajtur **«Antivarino»**, që do të thotë shqip **«Tivaras»**, siç e pat shqipëruar Noli, «posa ishte shqiptar» a).

Historia e Skënderbeut e Barletit mban titullin e plotë: **«Historia de vita et gestis Scanderbegi, Epirotarum principis**, impressum Romae, per B.V.», d.m.th. «Historia e jetës dhe vepravet të Skënderbeut, princit të epirotëvet, shtypur në Romë prej B.V.».

Siç shihet, botimi nuk ka datë. Për gërmat **B.V.** thuhet se shënojnë emrin e tipografit Bernardinus Venetus de Vitalibus. Ky tipograf me 1508 u vendos në Romë, ku ndënji gjer nga fundi i vitit 1510. Më 20 Tetor të këtij viti ai u kthye përsëri në Venedik, ku veproi gjer më 1538. Prandaj mendohet dhe pranohet përgjithësisht se vepra **«Historia e Skënderbeut»**, siç e quajmë më shkurt, është botuar për herë të parë në Romë ndërmjet vitevet 1508-1510 b). Që libri nuk mund të jetë shtypur para 1508, del nga sa thotë Barleti për himarjotët: «tani, siç marr vesh, pasi thirrën me dëshirën e vet nga Apulia trupat dhe flamujt e spanjollëvet, kanë njohur një prijës dhe kanë filluar një mënyrë jetese më të kulturuar». (II,93/37). Ky fakt, sipas Pall-it c), ka ndodhur në Janar të 1508, d.m.th. në një kohë, kur Barleti ishte duke shkrojtur librin e dytë të Historisë së Skënderbeut.

Barleti ia kushton veprën, me anë të parathënies, kastriotasit Don Ferrante, nipit të Skënderbeut, i cili jetonte i mërguar në Napoli bashkë me zotërinj të tjerë shqiptarë.

Përveç botimit të Romës, veprës i janë bërë në gjuhën e origjinalit edhe tre botime të tjerë: i dyti në Argentorat (= Strasburg) të Gjermanisë me 1537, i treti në Frankfurt mbi Main më 1578 dhe i katërti në Zagreb me 1743.

Të shuma janë përkthimet e veprës së Barletit në gjuhët kryesore të Evropës, si na tregojnë Petroviçi dhe Palli:

**Gjermanisht** «Historia e Skënderbeut, e përkthyer nga Johan Piniciani, ka pasur 7 botime: 1533 në Augusta (Angsburg), 1561, 1577, 1578, 1597 në Frankfurt a.M., me 1606 dhe 1606 në Magdeburg.)

**Italisht** vepra, e përkthyer nga Petro Rocca, ka pasur 4 botime (Venedik 1554, 1560, 1568 dhe 1580).

**Portugisht**, e përkthyer nga F.de Andrade, u botua me 1567 në Lizbonë.

**Polonisht**, e përkthyer nga Cyprian Banlik, u botua më 1568, 1569 dhe 1587.

**Frëngjisht** u botua 5 herë në përkthimin e Jacques de Lavardin (Paris 1576, 1597, 1621 La Rochelle 1593, Gjeneve 1604 etj.)

**Spanjisht** u botua 4 herë në përkthimin e Ochoa Joan de le Salde (1582 në Sevilë, 1588 në Lisbonë, 1592 dhe 1597 në Madrit)

**Anglisht**, e përkthyer nga Z.J. u botua me 1596 në Londër.

Përveç botimeve në origjinal dhe në përkthime, vepra është botuar edhe me ndryshime që ka pësuar në formë apo në përmbajtje

---

a) Fan S. Noli, «Historia e Skënderbeut», Boston, 1921, fq. 7-9 dhe Tiranë, 1962 fq. 127-128.

b) F. Pall, po aty, faqe 15.

c) F. Pall, po aty, fq. 13.

nga autorë të ndryshëm. Rastet më të rëndësishme këtu janë, sipas Pall-it, këta:

1) Më 1592, në Kluzh të Rumanisë, u botua për të dytën herë poema historike e **Niccolo Bogati Fazekas**: «A magy Castriot Gyorgynek... historiaja» («historia e Gjergj Kastriotit të Madh») e cila është një përmbledhje në vjershë e Historisë së Barletit.

2) Me 1709, P. Jean Duponcet botoi në Paris «**Histoire** de Scanderbeg, Roy d'Albanie», d.m.th. «Historia e Skënderbeut, mbret i Shqipërisë», duke hequr disa gjëra e duke shtuar të tjera.

3) Më 1812 u botua në Moskë në gjuhën greke vepra e Janl Bailës me titull: « **Ἐπιτομὴ τῆς ἱστορίας Γεωργίου τοῦ Καστριώτου, τοῦ ἐπονομασθέντος Σκέντερμπεγ, βασιλέως τῆς Ἀλβανίας, μεταφρασθεῖσα ἐκ τοῦ γαλλικοῦ**", d.m.th. «Përmbledhje e historisë së Gjergj Kastriotit, të mbiquajtur Skënderbeg, mbret i Shqipërisë, përkthyer nga frëngjishtja». Kjo vepër është përkthyer edhe italisht nga Papadopulo-Vreto.

• • •

Ne, për arësye praktike, kemi patur parasysh në përkthimin shqip të veprës jo botimin e parë të Romës, por atë të Argentoratit, 1537, i cili është botimi i parë gjerman i origjinalit dhe mban titullin: «De vita, moribus a rebus, praecipue adversus Turcas gestis, Georgii Castrioti, Clarissimi Eporotarum principis, qui propter celeberrima facinora, Scanderbegus, hoc est, Alexander Magnus, cognominatus fuit, libri tredecim, per Marinum Barletium scodrensem conscripti, ac nync primum in Germania castigatissime aediti».

Argentorati apud Cratonem Mylium, mense
Octobri, anno MDXXXVII». D.m.th.

«Mbi jetën, karakterin dhe veprat, të bëra sidomos kundër turqvet, të Gjergj Kastriotit, princit fort të ndritur të Epirotëvet, i cili, për trimëritë e tij shumë të përmendura, u mbiquajt Skënderbe, d.m.th. Aleksandër i Madh, libra trembëdhjetë, shkrojtur prej Marin Barletit, shkodran, dhe tash botuar për herë të parë me shumë kujdes në Gjermani»

Në Argentorat, pranë Kraton Mylit,
në muajin Tetor, në vitin 1537».

Libri botohet me kujdesin e Gasper Hedios dhe i kushtohet princit të Badenit Albert. Në faqen e parë të tij, pas titullit të plotë, është një figurë luani, stema e botonjësit Mylius, a) e cila përsëritet në faqen e fundit (372) me dimensione më të mbëdha dhe me fjalët ndënë të: «Hostibus haud tergo, sed forti pectore notus», d.m.th. «i

---

a) Luani i Mylius mban një shtyllë dhe armë dhe përfaqëson Sampsonin, d.m.th. Forcën.

njohur për armiqtë jo nga shpina, por nga gjoksi i fortë». Në faqen IV libri ka edhe një medalje me figurën e Skënderbeut dhe me fjalët: **«Scanderbegus, Dux Epiri et Alb»**, d.m.th. «Skënderbeu, prijës i Epirit dhe i Arbërit». Përveç këtyre figureve që riprodhohen edhe në përkthimin tonë, libri s'ka asnjë figurë tjetër.

Ne kemi lënë jashtë përkthimit: kushtimin e Gasper Hedios, ku tregohet qëllimi i botimit dhe ngrihet lart emri i Skënderbeut, indeksin e lëndës, pasi kemi formuar një tjetër të ri të plotë, shënimet ose referencat anë faqevet dhe disa pjesë nxjerrë nga vepra historike të autorëve Enea Silvius, Volaterrani dhe Pal Jovi. Përkundrazi, kemi shtuar disa illustrime nga burime të tjera.

Botimi gjerman i Argentoratit është quajtur si më i miri, sepse është shtypur më pastër, pa shkurtime të shuma dhe me mjaft shënime ose referime etj., kurse botimi i parë i Romës ka gabime, shkurtime të shuma e të vështira etj. Me gjithë këtë, ka edhe mendim të kundërt, se botimi i Romës është më i mirë [a]. Ne s'kemi patur mundësi, për arësye praktike, të bëjmë një krahasim të hollësishëm lidhur me këtë pikë dhe shpresojmë që ta plotësojmë këtë detyrë më vonë.

Vepra «Historia e Skënderbeut» përbëhet nga 13 libra me madhësi të ndryshme. Libri i parë përmban edhe parathënien, në të cilën Barleti, pas kushtimit që i bën, siç u tha, Don Ferrantes, tregon arësyet që e shtynë të shkruajë, qëllimin e veprës dhe parimet kryesore të ndërtimit të saj.

Vepra mund të ndahet në dy pjesë të mbëdha. Pjesa e parë mbaron me librin e gjashtë, d.m.th. me luftën kundër Muratit, kurse pjesa e dytë, që përmban shtatë librat e fundit, mbaron me vdekjen e Skënderbeut në Lesh.

Në përkthimin e kësaj vepre ne jemi udhëhequr kryesisht nga parimi që të respektohet sa të jetë e mundur më tepër origjinali, ndërtimi, figurat, stili, në përgjithësi ambienti historik etj., por jo në dëm të qartësisë. Kështu kemi ruajtur, p.sh., gjatësinë e periudhavet, duke respektuar pikësimin e origjinalit, por, kur e ka dashur puna, kemi sjellë edhe ndonjë ndryshim për hir të qartësisë. Gjithashtu jemi përpjekur me të madhe të ruajmë shprehjen abstrakte të Barletit, e cila shkon fort në gjuhën latine, por, kur s'na e ka lejuar ndjenja gjuhësore e shqipes së sotme, e kemi zëvëndësuar me shprehje konkrete. Po ashtu kemi ruajtur të paprekura termat e kohës lidhur me emrat e krahinavet, të qytetevet etj., por në ndonjë rast këtë parim edhe e kemi shkelur. Kështu, p.sh., kemi mbajtur **Lisos, Akrolisos**, Belgrad (= Berati) etj., por kemi thënë edhe Durrës, në vënd të **Durrhachium**, Mati, në vënd të Ematia, [b] etj. Më në fund, për hir të qartësisë apo për të dhënë ndonjë sqarim, kemi përdorur edhe sistemin e shënimevet në fund të faqes. Kur këto shënime janë nga botimi latinisht që kemi ndjekur, atëhere kjo thuhet.

---

a) Shiko Petroviç, vepra e cituar, faq. 11.
b) Aemathia.

### 3. Vlera e Barletit si historjan

Vepra e Barletit na jep mundësinë të flasim edhe për vlerën e tij si historjan. Që në parathënie të «Historisë së Skënderbeut» ai shpreh, siç u tha, disa nga parimet themelore, mbi të cilët mbështetet në hartimin e saj dhe të cilët përcaktojnë në përgjithësi konceptin e tij për historinë si shkencë. Dhe së pari Barleti thotë se gjëja «që historia e kërkon me të madhe», është e **vërteta**. Për këtë të vërtetë ai ka hall të madh, aqë sa edhe ngurron të shkruajë, duke patur sidomos frikë se mos njërëzit, të cilët e shikojnë të kaluarën nën prizmin e së tanishmes, nuk do ta besojnë . (I, Parath. 45/1). Por ai do të përpiqet që asnjeri të mos mund ta qortojë veprën e tij për mungesë besimi apo për plogështi, duke ruajtur kështu seriozitetin e historisë, për të cilin flet me respekt. (II, 91/36). Për këtë, një rëndësi të madhe u jep Barleti burimevet. Ai e mbështet ose përpiqet të mbështesë veprën e tij në të dhëna të padyshimta. Të dhëna të tilla janë së pari ato që ai ka parë vetë me sytë e tij dhe në bazë të të cilavet është ndërtuar sidomos vepra e parë e tij, «Rrethimi i Shkodrës»; por të dhëna të tilla janë edhe ato që ai ka marrë nga të tjerë, bashkëqytetarë të tij, që kanë qënë luftëtarë në ushtërinë e Skënderbeut dhe që janë të denjë për t'u zënë besë pa ngurim. Të tillë ai ka pasë njohur shumë (VI, 246/161), dhe në bazë të të dhënavet të tyre ai harton sidomos «Historinë e Skënderbeut». Një ndër këta ka qënë edhe Pjetër Engjëlli, (si na e thotë vetë Barleti në hyrje të «Shkurtores»), shok lufte dhe pjesëmarrës i drejtpërdrejtë në epopenë e Skënderbeut. Ky i siguroi Barletit shumë të dhëna për veprën në fjalë. Për ballë këtyre të dhënave Barleti vë «traditën e parëndësi dhe të pavlerë» (I, Parath., 48/3), të cilën, megjithë këtë, është i detyruar edhe ta përdorë.

Barleti ndjen nevojën që të ketë burime të shkruara për veprën e tij, por asnjeri s'ishte marrë gjer atëhere me historinë e Skënderbeut. Përpara një gjëndjeje të tillë dhe përpara rrezikut që kryetrimi të mbulohej për jetë nga harresa, e cila sa vinte po trashej, Barleti, me zjarrin e dashurisë për atdhe në zëmër dhe me dëshirën që t'ua lërë brezavet të ardhëshëm të pavdekur emrin dhe lavdinë e Skënderbeut, e quan të mjaftë që të mbështetet vetëm në të dhëna nga njerës të besueshëm, duke e konsideruar si **«turp të paqënë»** që të stepet kush në raste të tilla nga që s'mund ta shtrijë dorën, siç thonë, **në burimet**. Një veprim i tillë do të ishte krim kundër atdheut, dashuria ndaj të cilit është vlera më e madhe e çdo vepre (po aty).

Këto parime, këto ndjenja dhe mendime përshkojnë fund e krye veprën e Barletit dhe duken qartë gjatë gjithë shtjellimit të saj. Dhe me të vërtetë, të shumë janë rastet e veçantë që tregojnë pa asnjë dyshim ndërgjegjen prej historjani të Barletit, që tregojnë se ai është i ndërgjegjëshëm për vështirësitë e punës që ka marrë përsipër, se nuk shkruan ndonjë roman, por historinë e një realiteti të vepruar në Shqipëri dhe gjer diku të jetuar prej tij dhe se ai interesohet t'ua lërë brezavet të ardhëshëm të vërtetën sa më të plotë. Kështu Barleti shpesh përdor shprehjet: «mua më del», ose «unë gjej, unë shoh, etj.», që do të thotë se ai shkruan duke kërkuar, «duke u përpjekur», siç tha më lart. Barleti, kur e do puna, nuk përmënd vetëm

një të dhënë, por shumë dhe më në fund thotë edhe atë që ka dëgjuar vetë, si p.sh., në rastin e vrasjes së Muzakës në luftën e Beratit (VIII, 328/230).

Barleti i shoshit informatat e të tjerëvet dhe, në qoftë se s'bindet, nuk u zë besë, duke thënë edhe arësyet. «Unë s'i besoj», thotë për Kalapinin, «as njerës, as tjetrës thënieje dhe më duket se ky është fund e krye një gabim që zor të hahet, sepse nuk ka të ngjarë me të vërtetën të themi që Murati, i cili i kish kaluar të tetëdhjetat, lindi djem,. . .» (VII,289/187).— Dhe gjetkë: «Secila nga të dy thëniet mund të jetë e vërtetë dhe asnjera nuk është pa arësye, megjithëqë kjo sa më tepër tregon zgjuarësi, aqë më pak duket e besueshme» (VI,268/180). Barleti shpesh jep shpjegime të thelluara për atë 'që shkruan, si, p.sh. kur tregon arësyet që Skënderbeu i mblidhte shpejt ushtarët, në bazë të angazhimevet që kishin marrë krerët (VII, 301/208), etj.

Barleti pohon se thurjen e veprës e bazon, siç thamë, në kujdesin dhe besimin e të tjerëvet, por thëniet e tyre vërtetohen nga vetë përfundimi i ngjarjevet. Kështu, p.sh., duke kërkuar arsyet dhe qëllimin e tërheqjes së Skënderbeut para forcave turke drejt Leshit, ai thotë: «Por unë, me atë farë argumentimi, me të cilin kënaq vehten time, nuk do të nguroj të kënaq gjithashtu, me sa më vjen ndoresh, edhe të tjerët, sidomos kur më këtë rast nuk mendojnë ndryshe nga unë ata, kujdesin dhe besimin e të cilëve ne e kemi pëlqyer shumë dhe e kemi marrë me kënaqësi parasysh në thurjen e tërë veprës sonë. Po këtë gjë mund ta vërtetojnë edhe vetë përfundimet e ngjarjevet, në rast se ato krahasohen në mes tyre». (IX, 365/261).

Barleti edhe i hedh poshtë me guxim thëniet, të cilat i quan të gabuara dhe për gabimin e të cilavet çuditet: «Unë, para së gjithash, çuditem me të vërtetë se nga e ka patur fillin një gabim kaqë i madh për një ngjarje sidomos aqë të freskët, sepse unë nuk do kisha guxuar ta padisnja si kaqë të pa menduar fjalën dhe krejt pa vënd mendimin e disa shkrimtarëve shumë të rëndësishëm (III, 134/71).

Barleti jo vetëm çuditet, por nga ndonjëherë i vë edhe në lojë ata që pohojnë për vehte gjëra të gabuara, të cilat nuk vërtetohen nga asnjë dokument me shkrim ose ndryshe; kështu bën me drishtanët, të cilëvet u pëlqen lavdia etj. (III,158/90).

Barleti edhe indinjohet, kur sheh të pohohen gjëra kundër së vërtetës: «E sigurisht puna, që unë shoh se edhe vetë vdekjen e Tiranit e kanë çvendosur aqë paurtësisht nga Epiri në Azi, nuk ma lë shpirtin të qetë, sepse ç'gjë është më kundër së vërtetës së kjo, kur asnjeri nuk e mohon se plakut ia mori frymën rrethimi i Krujës dhe se gjithë bota pastaj e ka pranuar pa asnjë kundërshtim se lavdia për vdekjen e otomanit, që vdiq nga pikëllimi i paduruar, i takon Skënderbeut?» (III, 134/71). Shkurt, Barleti i diskuton edhe i shoshit çështjet, të thënat, ashtu siç i kërkon «ligji i historisë», me qëllim që ta lërë të vërtetën sa më të kulluar, sa më të plotë, duke mbajtur një qëndrim të prerë apo të mundëshëm, sipas rastit. Ai thotë me plotë të drejtë: «Por rregulli dhe ligji i historisë është që, kur shumë gjëra të gabuara janë të përziera me të vërteta, të rrihen e të shoshiten mirë, me qëllim që të pastrohen si në ujë të kulluar përrënjsh dhe të ngelin të llagarta për ata që do t'i lëxojnë këto shkrime tona.» (VII, 289/197).

I udhëhequr pikërisht nga ky mendim i ligjëshmërisë, i cili i siguron historisë karakterin objektiv të saj, Barleti, në raste problematike, e lë të vërtetën që ta nxjerrë të plotë në shesh paanësia e lëxonjësvet të ardhëshëm: «Me gjithë këtë,» thotë, «paanësia e lëxonjësvet le t'i provojë këto një për një dhe le të nxjerrë gjithë të vërtetën nga shqyrtimi i kujdesur i rrethanavet të kohës.» (III, 134/71).

Barleti, pra, ka hall të madh për të vërtetën, ai përpiqet t'i sigurojë veprës së tij karakterin objektiv të historisë. Dhe kjo është më e rëndësishmja. Por kjo nuk do të thotë se ai ia arrin një të vërtete të tillë gjithëmonë. Nga ndonjë herë Barleti i përdor argumentet objektive me një mënyrë si të thuash të guximshme, për të bërë të besuëshme edhe ndonjë thënie që zor të besohet, por për të cilën ai nuk sjell asnjë dyshim. Kështu, kur flet në një rast për numurin e ushtarëvet të vrarë, që sipas disave ishte tridhjetë mijë e sipas disa të tjerëve njëzet mijë për armiqtë, ndërsa për tanët vetëm gjashtëdhjetë veta apo edhe më pak, megjithëse nuk do të ishte kundër që kjo fitore **«të quhej edhe një mbrekulli»**, prapseprapë, për të na e bërë të besueshme, sjell si argumente shëmbëlla të botës së lashtë, duke thënë: «Por, po të marrim parasysh shëmbëlla të vjetra të këtij lloji, romake dhe popujsh të tjerë, atëhere edhe kjo ngjarje do të besohet me lehtësi.» (IX, 376/271). Por këtë bindje Barleti e mbështet, ndoshta, në një realitet të kohës, në punën që fuqitë turke ishin të panumura e të pasosura, kurse shqiptarët fare të pakë. ashtu siç u thotë ushtarëvet Skënderbeu para betejës së Albulenës (Bardhëzës): «Për tiranin është më e vogël humbja, çmohen më pak dyzet a pesëdhjetë mijë të vrarë, se sa për mua njëqind nga ju.» (IX, 361/258). Përkundrazi, kur Barleti ka dyshim për atë që thotë, nuk ngul këmbë: «Sido që të ketë ndodhur, unë nuk ngul fort këmbë për ta pohuar, sepse nuk e kam të sigurtë.» (I, 65/16). Jo vetëm kaqë, por Barleti, kur është në pamundësi të pohojë prerazi, e thotë hapur, pa lënë dyshim: «Unë nuk mundem ta përcaktoj si duhet se kujt t'i besoj...» (VIII, 327/230). Por edhe gjërat e pasigurta duhen përmëndur,- «të pakën për t'i u shmangur ndonjë krimi pakujdesie apo përtese, sepse, edhe sikur të jetë thënë diçka jo tamam e vërtetë, ne do të na çfajësojë me plot të drejtë mungesa e auktorëvet, për shkak të së cilës, duke qënë se shkrimet janë të paka ose mungojnë fare, zor se mund të nxirrej gjë tjetër më afër së vërtetës». (po aty).

Më në fund Barleti **«çuditet dhe zëmërohet me** mosmirënjohjen e shkrimtarëvet kundrejt burravet të dëgjuar.» (X, 392/285), kur ata lënë në heshtje ngjarjet dhe mbulojnë kështu me harresë të vërtetën historike.

Këto të dhëna të gjitha dhe të tjera si këto, që i gjëjmë në veprër të tij, tregojnë se Barleti ka një koncept të drejtë për detyrën e historisë, për të vërtetën e faktevet, dhe përpiqet e kërkon me kujdes në çdo rast që ajo të ketë karakter objektiv. Dhe këto të zbatuara në praktikë përcaktojnë vlerën e veprës, pra edhe vlerën e Barletit si historian. Por Barleti ka edhe mendime të gabuara. Kështu ai mbështet parimin tradicional të **utilitetit të historisë** dhe kjo e bën, p.sh., që të mos flasë për arësyet e tradhëtisë së Hamzës, apo të mos tregojë të pakën se ç'thonin të tjerët dhe cili ishte mendimi i tij, por

t'u heqë atyre vizë «si të pavlefshme për historinë dhe të papëlqyera për lexonjësit,» (IX, 354/252). Si humanist, Barleti është gjithashtu nën influencën e konceptit artistik dhe estetik të historisë. Ky koncepsion e shikonte historinë edhe si art, ai i caktonte asaj edhe qëllime të tjera dhe jo vetëm tregimin objektiv të ngjarjevet: të kënaqë lëxonjësit dhe të prekë në raste të caktuara përmes rrëfimit interesant dhe me stil të kujdesur dhe të krehur [a]). Influenca edhe e këtij parimi duket gjithashtu e qartë në tërë veprën e Barletit, sidomos në tendencën zmadhonjëse, në tepërimet, në karakterin panegjirik të fjalimevet dhe në përgjithësi në formën e tregimit impresionant, të vrullshëm, plot ngjyra e fort lulëzonjës.

Kuptohet se këto tipare dhe parime artistiko-letrare janë si në kundërshtim me karakterin e rreptë shkencor, të qetë dhe të përmbajtur të historisë, por ato mund edhe të kombinohen ashtu si mund të kombinohet forma me brendinë. Që këndej edhe mendimet e shprehur lidhur me vlerën e Barletit dhe të veprës së tij për Skënderbenë kanë qënë dhe janë të ndryshëm.

Petroviçi, në librin e cituar të tij, thotë: «Pothuajse gjithë veprat e shënuara në këtë bibliografi janë ose përkthime të origjinalit latin, ose autorët e tyre kanë marrë shumë a pak prej kësaj vepre» [b]). Me fjalë të tjera, siç thotë ndryshe Noli, ky libër «ka shërbyer si bazë për veprat e panumura që u botuan për Skënderbenë qysh prej shekullit të gjashtëmbëdhjetë gjer në të njëzetin» [c]) Dhe Petroviçi vazhdon të shënojë: [ç]) «Vepra e njohur nga Meusel është përfshirë nër librat shumë të rralla dhe përshkrimi i saj i saktë dhe plot kujdes duhet të jetë fort i dëshiruar». — Dhe më tej: «Potthast e cilëson si vepër interesante dhe elokuente».

Përkundrazi, për të tjerë, Barleti s'ka vlerë të madhe, ose s'ka fare. Kështu Morieri shkruan:

«Pal Jovi mendon se lavdet që i bën (d.m.th. Barletius) këtij princi janë shumë të tepëruar dhe shumë madhështorë dhe duhen dyshuar për të rremë. Me gjithë këtë Marini nuk ishte aspak i detyruar për të lavdëruar Skënderbenë... [d]).

Josef Hammeri ka thënë:

«Gjatësia e fjalimevet që Barleti ka vënë në gojë të Skënderbeut e kalon kufirin e asaj që lejohet prej historiografisë. [e])

Camille Paganeli, duke folur për veprat e Barletit, thotë gjithashtu:

«Njeriu gjen në këto vepra historike një mori dokumentash interesante dhe Barletius është një udhëheqës i sigurtë dhe i vërtetë. Por ai u atribuon shumë shpesh heronjvet dhe personavet të tjerë fjalime dramatike, që s'janë shqiptuar kurrë. Prandaj ato duhen pranuar me shumë rezervë dhe si të thuash cum beneficio inventarri.» [ë]) Edhe Zinkeisen thotë se vepra e Barletit «duhet përdorur me shumë

---

a) F. Pall, vepër e cituar, f. 116.
b) Petroviç, vepër e cituar, f. XIII.
c) Fan S. Noli, «George Castriote Scanderbeg» New York, 1947, f. 79.
ç) Petroviç v. e cit. faq. 4.
d) Po aty, faq. 5.
e) Po aty, faq. 4.
ë) Po aty, f. 4.

rezervë[a])», kurse Karl Hopf, si pas Pall-it, e ka cilësuar veprën e Barletit «më fort një roman»[b]).

Barleti, pra, kritikohet për tepërime, për gjëra të paqëna që fut në historinë e tij,. për karakterin panegjyrik sidomos të fjalimevet dhe për çështje të tilla të tjera. Siç thotë edhe Noli,: «Porsi Thuqidhidhi, Barleti e koncepton historinë si një degë të retorikës, të përbërë prej betejash dhe fjalimesh. Ai i lavdëron fitoret e herojt, ndërsa fatkeqësitë e tij i kalon në heshtje. Të vrarët turq i shton me mijëra, ndërsa humbjet shqiptare i pakëson gjer në disa duzina, megjithëse e pranon që një gjë e tillë duhet të ngjasë vetëm në poezi. Shkurt ai lavdëron me aqë sinqeritet, sa disa historjanë kritikë, si Spondanus, Gibbon dhe Jorga, arritën në konkluzionin se vepra e tij **Vita** është absolutisht pa kurrfarë vlere»[c])

S'ka dyshim që Barleti ka të metat e veta, por ta quash veprën e tij «roman», apo «shpikje dhe gënjeshtër» etj., «pa kurrfarë vlere», është jashtë çdo realiteti. F. Pall thotë[ç]): «Sipas dokumentavet të botuara nga Makushevi, Ljubic, Thalloczy, Gelcich, Jorga, Cerone dhe Marinesku, disa nga informatat e tij hidhen poshtë, disa vërtetohen». Dhe, duke vazhduar, ai përfundon se «me gjithë përshkrimet e tepëruara, . . . , vepra përmban një material me vlerë të madhe historike», sepse ka të dhëna «të konfirmuara nga burime të tjera të kohës». Kështu edhe Athanas Gegaj, në veprën e tij «Shqipëria dhe invazioni turk në shekullin e XV-e»[d]) thotë se Barleti «ka patur në dispozicion të tij dokumenta të shuma, të cilat i kanë siguruar për shumë pjesë të veprës së tij informata të përpikta dhe shumë të sakta; por mënyra se si e kuptonte ai përpjekjen e vet e shpuri në përdorimin e tyre në një formë fort pak kritike. Barleti, pra, na ka ruajtur informata të hollësishme për ngjarjet që tregon, por pohimet e tij do të mbeten gjithëmonë të dyshimta dhe nuk mund të përdoren veçse me një rezervë të madhe». Dhe Noli, duke vazhduar shqyrtimin e çështjes së vlerës që ka Barleti si historian, përfundon: «Marinesko-ja nuk është më pak i rreptë nga të tjerët, por ai e lëxoi Barletin, krahasoi shënimet dhe pastaj u detyrua të pranojë se informatat e tij nuk janë bazuar gjithëmonë në shpifje dhe se nga ndonjë herë ato që thotë ky vërtetohen prej burimevet dokumentare. Fjala «nga ndonjë herë» më duket mua si një zvoglim i rastit. Do të ishte më mirë të thuhesh «shumë shpesh», ashtu si mund të provohet fare lehtë. Padyshim, Barleti duhet të përdoret me shumë kujdes, por dëshmia e tij mund të pranohet, në qoftë se nuk kundërshtohet nga

---

a) Po aty, faq. XIV.

b) F. Pall, vepër e cituar, faq. 66.

c) Fan S. Noli, vepër e cit. faqe 79. Noli, në shënimin 25, sjell me këtë rast një varg citatesh autorësh të ndryshëm, lidhur me pohimin e mësipërmë: «Dhe këtë aksush nuk do ta besonte, përveç atij që kënaqet me përralla». (Spondanus), «Në historinë e vjetër dhe nacionale të Marin Barletius... veshjet e tij të shkëlqyeshme dhe të rënda për Skënderbenë janë stolisur me shumë xhevahirë të gënjeshtërtë» (Gibbon — Bury.) «Italjani i Jugut Barleti, i cili desh të shkruante një epope, sipas stilit antik». (Jorga).

ç) F. Pall, vepër e cit., f. 66.

d) Gegaj Athanase, «L'Albanie et l'Invasion Turque au XV-e siècle», Louvain, 1937.

burime të tjera. Ky është qëndrimi i Makushevit kundrejt të dy biografëvet të Skënderbeut, por dijetari rus nuk është më pak kritik se cilido tjetër nga kolegët e tij.»,[a])

Nuk kemi ndërmënd të merremi me punën e vlerës historike të informatavet të Barletit në mënyrë të hollësishme, sepse kjo detyrë i përket historisë; por le të na lejohet të përsëritim se është krejt pa vënd dhe antihistorike të mendohet e të pohohet se Barleti s'paska kurrfarë vlerë, se vepra e tij qënka më fort një roman, se çdo gjë që thotë e shkruan ai qënka shpikje apo krijim fantazie etj., e para, sepse «s'është kollaj të shpikësh një Skënderbe» si ai që përshkruan Barleti; e dyta, sepse Skënderbeu jeton ende i gjallë me tërë madhërinë e tij në zëmër të popullit të vet që e lindi dhe frymën e të cilit ai simbolizon; e treta, sepse ne e pamë që Barleti udhëhiqet nga parimi i **së vërtetës**, që e kërkon me të madhe historia, se ai vepron me hall e me kujdes të lavdëruar për të siguruar pikërisht këtë të vërtetë dhe se që në hyrje ai na e tha se historinë e tij nuk e shkruan në bazë të imagjinatës, por në bazë burimesh të besuëshëm, duke marrë parasysh «besimin e burravet që thonë të vërtetën, dhe jo vetëm traditën e parëndësi»; e katërta, sepse, në qoftë që Barleti e tepëron në disa anë të veprës, siç do të shohim më poshtë, kjo nuk do të thotë se ai shpik apo gënjen, por do të thotë vetëm se ai shkruan aqë sa di dhe ashtu si di, në bazë të informatavet nga të tjerët, të cilat ai i shoshit dhe në rast dyshimi preferon më mirë t'i shënojë, se sa t'i lerë në heshtje.

Pa dyshim Barleti ka gabimet dhe të metat e veta. Në përgjithësi, Barleti e tepëron, siç thamë, lidhur me informatat që jep për numurin e ushtarëvet të vrarë, turq e shqiptarë. Gjatë gjithë luftës legjendare të Skënderbeut kundër turkut, humbjet shqiptare, sipas shënimevet të Barletit, nuk i kalojnë të dy mijë vetat; por një humbje e tillë s'mund të sillte shkurrimin e forcavet, për të cilat qahet nga fundi i jetës së tij kryetrimi ynë (XII, 471/355). Përkundrazi, humbjet turke janë të mbëdha, me gjithë që shpesh Barleti nuk jep shifra për to. Analogjia, po të bëhet krahasimi, nuk del më pak se 1 me 500 (ose me 400). Por një proporcion i tillë humbjesh në fushën e betejës, po të merret parasysh mënyra se si zhvilloheshin atëhere luftrat, nuk mund të ndodhte, me gjithë taktikën e Skënderbeut. Prandaj me të drejtë, mund të thuhet se Barleti në këtë rast «këndon liksht», siç është shprehur Noli [b]), me gjithëqë «ka zë të bukur».

Mungesë objektiviteti paraqit gjithashtu Barleti, që në fillim të veprës së tij (II, 97/41), edhe lidhur me qëndrimin dhe rolin e Venedikut në luftën shqiptaro-turke. Me gjithë që Barleti e pohon se Venediku u jepte turqvet «çdo gjë që ushqen zjarrin e kësaj lufte», (VI, 271/182-183), dhe me gjithë që «forcimi i pushtetit.... të Skënderbeut në Shqipëri ishte një halë në sy për Venedikun», [c]) prapësëprapi ai, si «Shkodran, subjekt i Venetisë, nuk nxjerr nga goja kurrë ndonjë fjalë të keqe për mbretëreshën e Deteve» [ç]), akoma edhe kur

a) Noli, vepër e cituar, f. 79.
b) Fan S. Noli, «H. Skënd.», Boston 1921, faq. 10.
c) Arkivi Marks-Engels, Vëll. VII, Moskë, 1939.
ç) Fan S. Noli, vepër e cit. faq. 11.

ajo bën tregëti të mirë mu brënda tokës arbërore gjatë luftës midis Skënderbeut dhe turqvet. (VI, 266/178). Vetëm në një rast thotë Barleti se venedikasit po përpiqeshin t'i rrëmbenin Skënderbeut Epirin. (VII, 311/216).

Barleti gjithashtu i shkel, si të thuash, rregullat e një trajtimi rreptësisht shkencor edhe lidhur me disa anë të tjera të metodës së historisë, siç janë parentezat e shuma që hap gjatë tregimit, largimet nga tema dhe në përgjithësi trajtimi letrar i çështjevet historike. Por ai e bën këtë jo për të shpikur, as për të hartuar romane, por në konformitet me tendencën e kohës, sepse beson, siç e thotë shkoqur vetë, (VI, 286/195, VII, 290/198, dhe gjetkë), se kështu ai arrin më lehtë qëllimit dhe kënaq kureshtjen e njerëzvet.

Inkonseguenca dhe pasaktësira paraqit Barleti sidomos lidhur me kronologjinë. Rrallë jep mot, muaj dhe ditë; përkundrazi, ai flet me stina: me pranverë, me verë, me vjeshtë e dimër e me shprehje të tjera të përgjithëshme. Kjo ndodh, sepse burimet e tij janë gojore, pra, me data jo të caktuara mirë. Por edhe datat e dhëna, me pak përjashtime, janë të «lajthitura» a). Kështu, p.sh., Barleti thotë se Skënderbeu vdiq më 1466, në moshën 63 vjetsh dhe pas 24 vjetësh mbretënimi, (XIII, 489/370), kurse pak më lart tha se po mbusheshin tani tridhjetë vjet që kurse ai shpëtoi «nga duart mizore dhe të ndyra të Muratit». (Ibidem, 484/365). Pastaj, siç vëren Pall, po të pranojmë se Skënderbeu u dha peng në moshën 9 vjetësh, atëhere i bie që ky dorëzim të jetë bërë në vitin 1412; por më 1412 mbretëronte në Turqi Mehmeti i parë dhe jo Murati i dytë, i cili hipi në fron më 1421, 9 vjet më vonë, dhe të cilit i u dha peng Skënderbeu. (I, 51/5). Gjithashtu po aty (XIII. 489/370) Barleti thotë se Skënderbeu e filloi mbretërimin më 28 Nëntor 1443, kurse letrën e Vladislavit dërguar Skënderbeut në Krujë e ka me datë 5 korrik 1443 dhe përgjigjen e Skënderbeut Vladislavit e ka me datë 4 gusht të po atij viti. (II, 114-115/55-56 dhe II, 119-120/60). Në librin e pestë (V, 190/115) thotë se viti 1449 është i njëmbëdhjeti që kurse u kthye në atdhe, kurse 1443 dhe 11 bëjnë 1454.

Kështu mund të vazhdonim me ndonjë shëmbëll tjetër. Por sidoqoftë këto janë hollësira që nuk na lejojnë t'i mohojmë Barletit, siç kanë bërë «historianët kritikë», — dhe siç bëjnë gjithë ata që me lehtësinë më të madhe i heqin vizë, në mos mundshin ta përvehtësojnë, çdo gjëje të lartë shqiptare —, nuk na lejojnë, pra, që t'i mohojmë Barletit çdo vlerë historike. Siç thotë edhe Noli, në historinë e Skënderbeut ka hollësira, ka edhe ngjarje kryesore, për të cilat s'mund të ketë as pikë dyshimi. Kush nuk e bën këtë dallim, gabon, siç gabojnë edhe historjanët kritikë, të cilët, nga disa të meta apo ekzagjerime në hollësirat, «hidhen pastaj në konkluzionin se gjithë historia e Skënderbeut është një ballon i fryrë.» b) Dhe Noli vazhdon: «Problemi kryesor në karierën e Skënderbeut është ky: A kanë bërë Murati II dhe Mehmeti II, njeri pas tjetrit, ndonjë përpjekje serioze për të pushtuar Krujën dhe a kanë qënë çdo herë të shtrënguar prej

a) F. Noli, «H. Skënd.», Tiranë, 1962. faq. 129.
b) Fan S. Noli «George Castrioti Scanderbeg», New York, 1947, f. 1.

Skënderbeut të heqin dorë nga rrethimi dhe të tërhiqen?.... në rast se këto fushata kryesore,....., janë fakte të vërtetuara, egzagjerimet e biografëvet të Skënderbeut u takojnë vetëm hollësirave të dyta dhe këto hollësira nuk e dobësojnë aspak faktin qendror, d.m.th. që sulltanët dështuan në përpjekjet e tyre për ta mundur Skënderbenë dhe për ta shtënë në dorë kështjellën e tij. Ky është në bërthamën e tij problemi qendror i historisë së Skënderbeut». Barleti, pra, nuk shpik, por shkruan fakte historike; vepra e tij s'është një roman i imagjinuar, por një realitet historik, i zbukuruar tej kufivet të rreptësisë shkencore nga fuqia e zëmrës dhe e fjalës. Metoda e tij nuk u përgjigjet kështu si duhet kërkesavet shkencore. Kjo do të thotë vetëm se ai gabon, por jo se shpik e trillon. Çdo historian ka gabime dhe gabimi më i madh është i atyre që mohojnë Barletin dhe bashkë me të madhërinë e Skënderbeut dhe të popullit të tij.

Barleti nuk lë pa prekur edhe çështje të tjera kryesore të historisë së Skënderbeut, siç është, p.sh., çështja e kushtevet apo e faktorëvet që përcaktuan fitoren e Skënderbeut. Që në mbledhjen e Lezhës (Mars 1444) Barleti ve në dukje si kushte për fitoren këto: 1) Skënderbeu, i cili do ta drejtojë këtë luftë, i njeh mirë dredhitë dhe dhelpëritë otomane, karakterin dhe gjithë zakonet e tyre me radhë, «gjë që konsiderohet zakonisht shumë e rëndësishme në punë të luftës», (II, 97/41). 2) Ndihma që do të kenë nga senati dhe populli i Venedikut, (Ibidem 97/41). 3) Mbi të gjitha, «**vetë drejtësia e luftës**», vetë puna që lufta e popullit shqiptar është një luftë e drejtë, për mbrojtjen e atdheut, të fesë, të lirisë së vërtetë, (II, 97/41). 4) Bashkimi i të gjitha forcave shqiptare me kohë, pa e lënë për më vonë, është kushti kryesor për suksesin e luftës (II, 98/42). 5) Pozita gjeografike e vëndit dhe teritori i Maqedhonisë që është shumë i përshtatur për të sprapsur çdo dhunë. (II, 98/42). Gjetkë Barleti përmënd shpesh si faktor për fitoren edhe kohën, që Skënderbeu do ta çfrytëzojë si jo më mirë. (VII, 303/209). 6) Taktika e veçantë, e re, që do të përdorë Skënderbeu, me anë të së cilës do t'ia thyejë hundët armikut (II, 99/42). Përveç këtyre, Barleti flet shpesh nëpër vepër edhe për ndihmat që ka patur nga mbretëria e Napolit, në ndonjë rast edhe nga Papa, nga mbreti i Hungarisë, duka i Burgonjës etj. (VI, 283/193).

Nuk është vështirë të shikohet se këto kushte apo faktorë, që përmënd Barleti për fitoren e luftës epike të popullit shqiptar nën Skënderbenë, janë të vërtetë, por jo të plotë, as të vetmit. Ata nuk mjaftojnë për shpjegimin shkencor të ngjarjevet. Ne e dimë sot se, për një shpjegim të tillë, duhen vënë mirë në dukje faktorët ekonomikë dhe shoqërorë që përbëjnë burimin dhe rrënjët e të gjitha ngjarjevet historike dhe të çdo lëvizjeje shoqërore, se duhen analizuar mirë faktorët e jashtëm dhe të brendëshëm, se duhet çmuar drejt roli i masavet dhe i individëvet, pa shkrirë njerin tek tjetri, siç bën Barleti, i cili e thur tërë historinë e një populli të vogël, por vigan nga fuqia, rreth personit të kryetrimit të tij, Skënderbeut, i cili merr kështu tiparet e një heroi legjendar dhe gati të mbinjerëzishëm. Pa bërë një analizë të thelluar të këtyre faktorëve, të jashtëm e të brëndëshëm, pa treguar antagonizmin ndërmjet feudalizmit turk dhe merkantilizmit venedikas në Shqipëri, pa e treguar luftën e popullit shqiptar si luftë pikërisht kundër këtyre grabitqarëve të vendit, pa

shpjeguar mirë kontradiktat ndërmjet feudalëvet vendas dhe rolin vendimtar të Skënderbeut në bashkimin e popullit dhe në përpjekjet për krijimin e një shteti të përqëndruar shqiptar, pa këto të gjitha ne s'mund të kemi kuptim të saktë, objektiv dhe plotësisht shkencor të historisë së Skënderbeut, d.m.th. të historisë së popullit tonë për një periudhë të lavdishme të tij.

Por nuk është gjithashtu e vështirë të kuptohet se një analizë e tillë nuk mund të kërkohet nga Barleti, sepse ai nuk mund të shikonte në shekullin XV me syrin e shekullit të XX. Barleti vë mirë në dukje karakterin kryqëzor të luftës së Skënderbeut, të cilin e quan «Athlet të Krishtit», qorton në raste të caktuara (VI, 257/171) plogështinë e Evropës së krishterë dhe kërkon që ajo të bashkohet në luftë kundër barbarisë turke, për ta hequr nga Evropa (IX, 381/275); ai ngreh lart me mënyrën më të madhërishme dhe më të denjë karakterin e luftës të popullit shqiptar kundër turkut, etj., por Barleti nuk mund të shkonte më tutje, as të hynte më thellë, sepse botëkuptimi shkencor, me të cilin ne i analizojmë sot ngjarjet e ndryshme të historisë, ishte ende atëhere i paformuar në botë. Prandaj mungesat e tilla, që lexonjësit do t'i bien në sy, nuk mund t'i logariten Barletit, as shekullit të tij. Kështu, të metat e qortuëshme të Barletit në këtë vepër mbetën gjithëmonë **të meta në hollësira.**

Një çështje tjetër e diskutuëshme në veprën e Barletit është edhe ajo e fëminisë së Skënderbeut. Arësyet që nuk mund të pranohet kjo gojëdhënë ashtu si na e jep Barleti përcaktohen shkurt nga Fan S. Noli në veprën e tij «Historia e Skënderbeut», a), dhe shtjellohen gjerësisht në botimin inglisht të kësaj vepre, gjithashtu në kapitullin e dytë me titullin: **«Fillime legjendare».** Përfundimi nga diskutimi i kësaj çështjeje është se ajo gojëdhënë duhet «ose të hidhet poshtë krejtësisht, ose të ndryshohet rrënjësisht, . . . për ndryshe, krejt biografia e Skënderbeut është e destinuar të ndërtohet mbi rërë të lujtëshme b)» Dhe Noli përfundon se ky ndryshim bëhet, po të themi që Skënderbeu shkoi në oborrin e Sulltanit jo kur ishte **çilimi,** sipas legjendës, por kur ishte **trim i rritur,** sipas dokumentavet të tjera të kohës. Sidoqoftë, ajo që mund të thuhet edhe në këtë rast për Barletin, është se ai nuk shpik, as trillon romane, por shënon e shkruan ngjarje historike, sipas informatavet që merr. Padashur më vinë në mënd, përsëri nga Noli, këto fjalë: «Historia e Skënderbeut është një tregim i pabesuëshëm, si çdo legjendë. Me gjithë këtë ajo mund të shkruhet në një prozë të thjeshtë dhe të pastolisur, ashtu si çdo tregim tjetër i kohës së tij». Ajo mund edhe «të kontrollohet, të korigjohet dhe të plotësohet me shkrimet e historjanëvet bashkëkohës italjanë, bizantinë dhe turq, si edhe me burimet e arkivavet që jemi tani në gjëndje të disponojmë c)». Si përfundim, Barleti, pra, mbetet «vepra monumentale mbi Gjergj Kastriotin — Skënderbeun», siç e thamë që në krye dhe siç shprehet me të drejtë edhe historigrafia jonë e re ç).

---

a) F. S. Noli, Histori e Skënderbeut, Boston 1950, f. 22-23, Tiranë 1962, f. 22-23.
b) Fan S. Noli, «George Castrioti Scanderbeg», New York, 1947.
c) Po aty, faq. 1.
ç) «Historia e Shqipërisë», vëll. I, faq. 21 Tiranë 1959.

Por vlera e një vepre nuk mund të shikohet e shkëputur edhe nga qëllimi kryesor i saj. Kushdo që e lëxon Barletin me durim, me vëmëndje dhe pa paragjykime, «që në krye gjer në fund, pa kapërxyer asnjë radhë», ashtu si Fallmerayer-i [a]), formon bindjen se qëllimi kryesor i tij në këtë vepër është jo që të humbasë në hollësirat e ngjarjevet dhe të stepet para pamundësisë për informata më të sakta për to, por që të vërë në dukje përmbajtjen kryesore të «tragjedisë shqiptare» dhe format e madhërishme të shtjellimit të saj, të tregojë, pra, forcën e paepur të një populli nga më të lashtët, drejtësinë e luftës së tij të imponuar, rolin e tij kundër barbarisë turke, që i kërcënohej gjithë Evropës në shekullin XV, të ngrejë kështu lart, përmes përshkrimit të aktevet të veçantë, ndjenjën kombëtare, t'i mësojë popullit të vet idetë më të larta të dinjitetit njerëzor dhe nacional dhe t'i kujtojë kështu luftën për t'u ngritur e për të shkundur sërish vargonjtë e skllavërisë. Nga kjo pikëpamje, vepra e Barletit është një thesar i paçmuar dhe vlera e saj kuptohet thellë e më thellë, po të shikohen sidomos idetë që përmbyllen në të.

## B.— IDETË E BARLETIT NË «HISTORINË E SKËNDERBEUT»

—1—

Në veprën e tij Barleti shpreh një tok idesh shumë të larta, të cilat tregojnë karakterin përparimtar të tij. Ne do të përpiqemi të vëmë këtu në dukje, duke i illustruar nga libri, ato më kryesoret.

Si humanist, Barleti ka para së gjithash besim të madh në mëndjen dhe gjykimin njerëzor, forca këto të afta për të kaluar me sukses çdo vështirësi. Dhe ky besim është i domosdoshëm për shqiptarët në luftën e tyre të shënjtë kundër barbarisë otomane. Pa këtë besim s'mund të përballohet me sukses mizëria e forcavet barbare. Prandaj Skënderbeu e thekson këtë si një nga kushtet themelore të fitores së forcavet të bashkuara shqiptare që në kuvendin e Lezhës, me fjalën që mbajti. Ai tha atje se ndoshta dikush kish frikë e kolovitej nga dyshimi se Murati do të dërgonte kundër tyre jo një ushtëri të vetme e të dobët, por të shumë e të fuqishme, se ndoshta do të vinte edhe vetë për t'u shpaguar, kurse ushtëria e tyre asqë barazohej dot me të, etj. Këto të gjitha ai i merrte parasysh, por ai u tha edhe këtë: «përsa i përket veç mëndjes dhe gjykimit njerëzor, unë mund të tregoj se ato janë një mjet i sigurtë për të gjitha punët, sepse asgjë s'është aqë e vështirë, sa që të mos mund të zgjidhet nga mëndja e njeriut. Natyra është e zonja për ta mbrojtur vehten dhe çdo gjë që bëhet drejt ka zakonisht përfundime fatbardhë» (II, 98/42).

Ideja se mëndja e njeriut është e zonja për gjithçka, është një nga mendimet kryesorë të humanizmit, mendim që përbën goditjen më të fortë kundër **fatalizmit** dhe **nihilizmit**, dhe që ngre lart vlerën e njeriut, forcën dhe përgjegjësinë e tij njëkohësisht në aktivite-

a) Fan S. Noli «Hist. e Skënd.», Tiranë 1962, faqe 136.

tin për një jetë më të mirë. Prandaj Barleti e **vë njerinë mbi fatin.** Skënderbeu, duke u folur Sfetigradasvet, u thotë: «Dhe me të vërtetë, ç'hije do t'u kishte burravet trima të çfajësonin vehten me anë të fatit dhe të pashmangërisë së fatkeqësivet njerëzore? Me anë të arësyes merren përsipër e mbarohen punët më të mbëdha. Është vështirë që fati ta gabojë mendimin dhe të mos i shkojë pas trimërisë.» (IV, 180/108). Dhe gjetkë thotë se është turp të pranosh një fat që s'është në dorë të njeriut (II, 108/49). Kul flet për trimërinë e dibranëvet, Barleti thotë: «Dhe me të vërtetë, daç vërë kalorës, daç këmbësorë, në vije të parë apo të dytë, çdo gjë e ke të siguruar me ta; ata s'i lajthit kurrë fati, s'u shpëton kurrë fitorja nga duart, që dinë se ç'bëjnë». (II, 109/51). Këtë mendim e shpreh në formë më të theksuar në librin e IX, kur thotë: «Uria e orrlavet, në mos gabohem, mund të gënjehej, toka mund të ngopej vetëm me gjakun e qiellit, sikur urtësia këmbëngulëse e mëndjes njerëzore ta kishte bërë fatin zap. Me të vërtetë, në rast se nga ne s'varet asgjë, atëhere s'kemi asnjë fuqi mbi ato që bëjmë dhe përfundimi vjen vetiu me mënyrë të doemostë» (IX, 370/265-266).

Fati, pra, i bindet njeriut, ai është rezultat i mëndjes dhe i zëmrës, i urtësisë dhe i trimërisë njerëzore, dhe, si thotë edhe populli ynë: «fati krah për krah me trimin», ose «fati i mbarë do gjykim» etj. Por Barleti, siç do të shohim më poshtë, nuk është i lirë nga kontradiktat.

Besimi i patundur në fuqinë e mëndjes dhe të zëmrës së njeriut, në urtësinë dhe trimërinë e tij, lind edhe idenë e respektit të thellë, idenë e dashurisë dhe të dinjitetit njerëzor. Kjo duket sidomos në konceptin e lirisë. Ideja e lirisë është ajo që ushqen zëmrat e gjithë popullit shqiptar dhe që e bën atë të luftojë si luanët për mbrojtjen e atdheut. Lirinë shqiptarët e kanë «thellë në zëmër e në shpirt» (V, 205/127). Prandaj ajo edhe buçet në gojë të tyre, kur i vënë thikën armikut: «Të gjithë kishin në gojë lirinë. Kudo oshëtinte emri i ëmbël i lirisë.» (I, 69/19-20). Dhe unë do të thoshnja se liria për Barletin frynte në tokën arbërore bashkë me erën nëpër majat e malevet e nepër ulësirat e fushavet. Prandaj Skënderbeu, kur u kthye në atdhe, u thotë bashkëatdhetarëvet të vet që e pritën si çlirimtar dhe shpëtimtar të lirisë: «lirinë nuk e solla, por e gjeta unë këtu». (I, 73/23). Dhe shqiptari, si e do, ashtu edhe e respekton lirinë, prandaj Skënderbeu ua fal atë, kur e do puna, edhe armiqvet. Dhe ja, në rastin e grindjes ndërmjet Muzakës dhe një të riu turk, që Skënderbeu ia fali atij si plaçkë lufte pas shpartallimit të Debresë, ai thotë: «por kush nuk do të gjykonte më së miri për punën e lirisë? Dhe kush nuk do të mendonte se gjithë të drejtat e luftës dhe gjithë sanksionet e ushtërisë duhen lënë më nj'anë në favor të saj?» (VII, 307/213). Për lirinë njeriu jep edhe jetën. «Një herë kemi për të vdekur, por ja të vdesim trimërisht, ja të shpëtojmë besën dhe lirinë.» (II, 104/47). Dhe populli preferon të shuhet, por të luftojë për liri (VI, 276/187), tamam siç thotë fjala e urtë popullore: «Liria vjen tuj mos e drashtë dekën» [a]).

---

a) Fj. të urta të pop. tonë, Tiranë, 1958, faq. 23.

Populli e do lirinë, prandaj ai e ka në zëmër edhe Skënderbenë, shpëtimtarin dhe mbrojtësin e lirisë, luftëtarin më të denjë të saj. Me këtë dashuri të lirisë në zëmër populli dhe Skënderbeu luftuan për atdhenë.

Dashuria për atdhenë është një nga idetë më të larta që përshkon fund e krye veprën e Barletit. Që në hyrje ai thekson se dashuria për atdhe është më e madhja nga të gjitha, ajo qëndron mbi çdo dashuri tjetër. Dhe Skënderbeu, duke nxitur ushtarët që të luftojnë për atdhe, u thotë: «Prandaj, në se dashuria për atdhe, burrëria e vet, nderi i prindërvet, mund t'ia ngjallin ndjenjat krenare ndokujt, atëhere rrëmbeni armët, mprehni me plot të drejtë shpatat, mbrojeni, po e desh puna, edhe me gjak Krujën e truallin e të parëvet, . . . . . , kryeni detyrën ndaj atdheut, për të cilin kurrë s'duhet kujtuar se është derdhur tepër gjak, se është luftuar sa duhet, sepse dashuria për të ia kalon çdo dashurie tjetër.» (II, 104/47).

Dashuria për atdhe është më e madhe edhe se dashuria për fëmijët, akoma edhe në zëmër të pleqvet. Pleqtë, thotë Barleti, me gjithëse të shtangur nga pikëllimi dhe të shqetësuar për shpëtimin e fëmijëvet, nuk i prapsonin të vetët nga mundimet, «për të mos u dukur se vinin përpara dashurisë së atdheut dashurinë e fëmijëvet.» (IV, 177/103). Prandaj edhe shpëtimi i atdheut është lavdia dhe shpërblimi më i madh për cilindo. (II, 106/49). Dhe populli shqiptar lufton për atdhenë më shumë se për çdo gjë tjetër, ai është «më tepër një popull luftëtar se sa fetar.» (II, 121/61). Ushtarët e Skënderbeut, bijtë e popullit, «me guxim e shpirt mbinjerëzor» (VI, 249/164), nuk e pakësonin në asnjë rast, përpara asnjë rreziku, vendosmërinë e tyre, por, përkundrazi, sa më i madh ishte rreziku, aqë më tepër e shtonin qëndruëshmërinë, këmbënguljen dhe besimin e tyre për të mbrojtur nderin dhe lirinë, «duke matur madhështinë e lavdisë së vet dhe duke peshuar bukurinë e triumfit të ardhëshëm me vetë rrezikun e pazakontë» (po aty). Ushtarët e Skënderbeut, siç i përshkruan Barleti në rrethimin e Krujës prej Muratit, «mendonin vetëm shpëtimin e mbretërisë, të atdheut, të shokëvet dhe më në fund të mbarë Epirit dhe, duke shikuar se ky shpëtim. . . . qëndronte në duar të tyre, digjëshin jo vetëm nga një vendosmëri e pabesuëshme për çdo gjë, por edhe nga një farë furie dhe tërbimi. Si rrjedhim, me gjithë që muret e prishura dhe të rrënuara u shkaktonin, me vetë pamjen dhe formën që kishin marrë në ato anë, dhëmbje dhe frikë njëkohësisht, prapësëprapi në gjokset e tyre të zjarrta mbizotëronte madhështia shpirtërore, që ia hiqte lehtë secilit nga zëmra hidhërimin ngathës». (VI, 251/169). Dhe këtë meritë ua njeh dhe ua çmon si duhet ushtarëvet të tij Vranakonti, i cili i quan gjokset e tyre «kala të qytetevet». (po aty). Dhe Barleti, i cili e ka mbrojtur dikur vetë atdhenë, e kujton atë me mallëngjim, (IV, 257/171), kujton kohën e Skënderbeut (VI, 276/187) me admirim e me dhëmbje në zëmër (VI, 283/193), ashtu si na e tha që në hyrje, se shprehja e zjarrit të dashurisë për atdhe është qëllimi më i lartër i veprës së tij.

Dashuria për lirinë dhe atdhenë sjell vetiu urrejtjen kundër armikut, kundër skllavërisë. «Unë po i shoh tani zëmrat e të gjithëvet të ndezura dhe brënda në këto zëmra të ndezura urrejtjen për

armikun». (II, 84/42). Zgjedhën armike dhe talljet tërë mburrje të tyre s'mund t'i durojë shqiptari, ato janë më të rënda se vdekja, prandaj ai e quan vdekjen më të mirë se turpin, (XI, 715/338), siç e përsërit edhe Naimi pas katër shekujsh:

«Më mirë me nder të vdesim
se me turp të math të rrojmë»,

dhe siç e thotë populli në përgjithësi: «Ma mirë dekun e në dhe, se i koritun mbi dhe», ose «Deka me nderë ashtë kapak florinit.» a)

Me këtë ndjenjë të lartë atdhedashurie populli dënon si duhet edhe tradhëtinë. Tradhëtari është bukëshkalë që shet atdheun e vet, që shet nderin dhe çdo gjë të shënjtë të tij. (VII, 311/216). Tradhëtia ndaj atdheut është një vepër e fëlliqur prej vetë natyrës së saj, (VIII, 333/235), e poshtër dhe kriminale. Moisiu, që ka tradhëtuar atdhenë, është një qytetar «i fëlliqur i atdheut», që po shpejton t'i rrënojë atij çdo gjë të lartë e të shënjtë, «dhe të sjellë në Epir mynxyrën e dikurshme». (VIII, 346/246). Dhe ushtarët luftojnë me urrejtjen më të madhe kundër këtij tradhëtari. Por ashtu si di ta luftojë populli tradhëtinë, ashtu edhe e fal atë, kur e sheh se tradhëtarët e kuptojnë fajin dhe pendohen me të vërtetë për të. Dhe sjellja e dibranëvet ndaj Moisiut është e madhërishme, ajo shpreh shpirtin e lartë dhe bujar të këtij popullit të shumëvuajtur. (VIII, 531/250).

E madhe dhe e fuqishme është edhe ndjenja e krenarisë kombëtare tek Barleti. Barleti është krenar për lashtësinë e popullit të vet dhe, sipas mendimevet të kohës, e lidh origjinën e arbërvet me albanët e Italisë, me shtegtimet e Herkulit, me malin Alban afër Romës dhe me albanët e Kaukazit (II, 91/36), me maqedhonasit dhe epirotët. Ai është krenar për atdheun e tij, të cilin e quan «selia fort e bukur e kryetrimavet», (VII, 274/185). Ai është krenar për popullin e vet, trimërinë e të cilit e njeh edhe vetë armiku. «Për këtë ne,» i thotë Skënderbeut Isufi, i dërguar për t'i propozuar paqen nga Murati, «edhe pse armiku ynë, të kemi admiruar shpesh publikisht dhe privatisht, kur kemi sjellë ndër mënd se me sa lehtësi janë zbutur prej nesh popujt aqë krenarë të Hungarisë dhe Greqia aqë e begatë. Vetëm kjo gjindje na ka dalë neve e pathyeshme dhe që s'duron zgjedhë.» (po aty). Skënderbeu nuk mund të lejonte «që të njollosej me këtë turp emri epirotas.» (VI, 276/187). «Prandaj,» vazhdon t'i përgjigjet të dërguarit të Muratit, që i propozonte të pranojë paqen duke u bërë tributar i sulltanit, «më kot na grumbullove këtu gjithë ato shëmbëlla të huaja, më kot na përshkrove fatin e zi të Peloponezit dhe skllavërinë e Azisë dhe të të tjerëvet, sepse s'ka asnjë shëmbëll aqë të fuqishmë, sa që të mund ta tërheqë shpirtin e lirë në një turp të tillë.» (VI, 276/187). Skënderbeu është i ndërgjegjshëm për veprën historike të tij, se përtërit «shekujt aqë të dëshiruar» të të parëvet të tij, (VII, 295/202). Dhe populli arbëror e ka në gjak fuqinë të durojë dhe të trimërojë: «Edhe të pësosh, kur e do puna, edhe të bësh trimërira është arbërore.» (XI, 438/324). Prandaj bijtë e këtij

---

a) Fjalë të urta të pop. tonë, f. 118.

populli nuk janë ushtarë si zakonisht, por luane «shumë të fortë dhe trima. Duke çfryrë me furi kundër armikut, ata i shtinin atij tmerin nga çdo anë, ndërsa vetë s'i trëmbeshin asnjë sulmi, asnjë rreziku dhe s'bënin këmbë prapa, se kishin ngahera jo më pak trimëri para vdekjes se sa para kërdisë.» (XI, 454/338). Dhe Skënderbeu krenar për këtë popull të tij, ankohet kundër natyrës: «Me të drejtë mund të qortohet natyra, që nuk i fali racës epirote me një shpirt kaqë të lartë një fat më të madh.» (III, 147/82).

Lufta që bëri populli shqiptar nën kryetrimin e tij është një luftë për të mbrojtur lirinë, nderin dhe dinjitetin njerzor, dhe këtu e ka burimin edhe qëndresa madhështore që habiti njerëzinë, këtu qëndron baza e fitorevet. Drejtësia e luftës është kushti më i parë i suksesit të saj. Ndjenja e kësaj drejtësije është «një forcë e madhe që ndez në zëmër të njerëzvet urrejtjen kundër armikut». (II, 98/42). Skënderbeu, duke shqyrtuar në mbledhjen e Lezhës kushtet e fitores dhe duke parashtruar nevojën e bashkimit të forcavet shqiptare kundër barbarisë otomane, u thotë princërvet: «Unë nuk flas, o princër, me njerëz që i mohojnë luftrat e drejta» (II, 98/42). Kjo shpreh besimin e patundur të tij në suksesin e luftës së imponuar pikërisht sepse ajo është e drejtë. Prandaj edhe i këshillon pa pikë ngurimi: «Ejani, pra, kryetrima, merrni hakun, mbroni me lavdinë më të madhe atdhenë, gratë, fëmijët dhe të mirat tuaja, silluni atyre qetësinë e vërtetë të lirisë» (II, 97/41). Luftën e drejtë e ndihmojnë edhe vetë perënditë; prandaj, kur njeriu lufton jo për të grabitur lirinë e të tjerëvet, por për të mbrojtur vehten, s'ka si të mos fitojë. «Është turp të pranoni ndonjë fat, që s'është në dorën dhe shpatën tuaj, sepse edhe perënditë ndodhen zakonisht atje, ku është vetë e drejta». (II, 106/49). Edhe më qartë e thekson këtë ide dhe bindje Barleti nga fundi i veprës së tij, me rastin e letrës që Skënderbeu i dërgon Mehmetit: «Pastaj mos kujto se duhet dyshuar, o Mehmet, që vetë Perëndia e ndihmon çështjen më të drejtë.» (XI, 439/324).

Lufta e drejtë është një luftë që të imponohet nga të tjerët, prandaj ajo është e domosdoshme, e paevituëshme. Barleti e thotë këtë që në fitoren e parë të Skënderbeut kundër Ali Pashës, kur numëron arësyet e kësaj fitoreje: «në atë betejë nuk mungonte asgjë nga ato që kanë mundësinë jo vetëm ta ndjellin fatin për sukses, por edhe ta detyrojnë, as **koha, as vëndi, as rregulli** i përsosur në të gjitha veprimet, as **arësyeja** e drejtë dhe njëkohësisht e domosdoshme për t'u përleshur.» (II, 111/53). Skënderbeu, duke u folur ushtarëvet nga fundi i jetës së tij, u thotë: «Të kërkosh në kohë të qetë stuhinë, është çmenduri; përkundrazi, t'i kundërshtosh asaj për çfarëdo arësye, kur të shtrëngon koha apo nevoja, është urti.» (XII, 477/360). Dhe populli shqiptar ka qënë kurdoherë i shtrënguar që t'i kundërshtojë stuhisë, ai ka bërë kurdoherë një luftë të drejtë, të imponuar, një luftë që s'kërkon të grabisë të tjerët, — «ne s'kërkojmë ndonjë gjë të huaj, etj.» (VII, 316/226), — por që ka për qëllim të mbrojë paqen dhe lirinë, dinjitetin e njeriut. Barleti thotë se s'ka gjë më të mirë se paqa për qytetet, (X, 396/288), por në paqe shkohet përmes luftës (VI, 274/185); prandaj kjo luftë është, si të thuash, fatale për

popullin shqiptar, të cilit i qëlloi t'i bëjë ballë dallgës së papushuar të barbarisë otomane, që po i kërcënohej ta mbyste tërë Evropën: «Ne do të derdhim djersë ngahera në luftra të reja, do të rrethohemi nga rreziqe të reja. Për këtë, me ç'më duket, është destinuar Epiri, për këtë kanë lindur zverku dhe koka jonë.» (IX, 361/257). Dhe më poshtë Skënderbeu e përsërit këtë mendim me një shprehje tjetër, duke i quajtur ushtarët e tij: «racë e lindur për mundime ose më mirë për fitore». (XI, 421/308).

Ndjenja e drejtësisë së luftës është njëkohësisht edhe fuqia e fitores së saj, — siç e përsëriti më vonë edhe Samiu duke thënë: «e drejta e bën njerin të mundnje dhetë,» a) — sepse ajo ngjall guximin dhe besimin e patundur në fitoren, sado e madhe që të jetë forca e armikut. «Për këtë arësye mua nuk më mungon guximi, o prijës otoman», i thotë Skënderbeu Mehmetit, «që jo vetëm të të dal përpara ty, një sundimtari kaqë të madh, por edhe të të grish i pari pa frikë dhe tërë zëmër në fushë dhe të shpresoj e t'ia arrij, me ndihmën e Zotit, një fitorje të shënuar kundër teje.» (XI, 439/324.) Një vetëdijëshmëri të tillë për drejtësinë e luftës nuk e ka vetëm Skënderbeu, por edhe ushtarët e tij, të cilëvet edhe u thotë: «Në është apo jo e drejtë arësyeja e luftës që kemi ndërmarrë, o ushtarë, këtë nuk do ta linim për ta shqyrtuar e vendosur sot, që kemi armët në dorë dhe armikun përpara, sidomos kur e dini se armët jua kam dhënë unë vetë; prej meje s'kini patur kurrë shkak të ankoheni se kam lejuar të merren nëpër këmbë të drejtat tona, apo se u kemi rënë më qafë kot të tjerëvet.» (III, 145/80).

Luftën e drejtë të popullit tonë e njeh edhe vetë armiku (XI, 424/311). Dhe luftën e drejtë të popullit shqiptar e ndihmon edhe vetë natyra, (qielli, hëna, dielli, stuhia etj. dhe më në fund toka arbërore që s'e duron robërinë etj.), si çdo të shohim më tutje.

Përkundrazi, luftrat e turkut janë të padrejta, grabitqare, ato mbështeten në dhunë: «Dhe ti e di, e di mirë», i thotë Skënderbeu Muratit, «se kudo ke dhunë, se të gjitha i ke shtënë në dorë dhe i mban me dredhi e padrejtësi.» (XI, 439/324). Luftrat e turkut mbështeten në ligjin e forcës, në të drejtën e më të fortit: «kudo që ka shkelur këmba e kalit tënd, atje çdo gjë është krejt jotja.», (XI, 441/327), u thotë Mehmeti krerëvet të ushtërisë së tij. Barleti, duke urryer luftrat grabitqare të turqvet, ndjen njëkohësisht mëshirë, si humanist, për turmat që përdoren prej tyre si mish për top. (VI, 256/170).

Kundër këtij armiku grabitqar, që kërcënonte gjithë Evropën dhe botën e krishterë, Skënderbeu qëndronte si shkëmb i patundur me gjithë popullin e tij, i cili e donte me forcë të pashterrur. Dashuria e popullit për heroin e vet është aqë e madhe, sa edhe fuqia e Herkulit, me të cilën mbante në dorë topuzin. Dhe me gjithë që Barleti nuk e shtjellon qartë idenë se tërë burimi i fuqisë së Skënderbeut dilte nga populli, prapësëprapi krahasimi që bën të lë të kuptosh se në esencë ai këtë do të thotë; sepse Skënderbeu jeton në mëndjet dhe në zëmrat e të gjithëvet, të popullit, të ushtarëvet, prandaj dhe veprimet e tij s'mund të mendohen të shkëputura nga mëndja dhe

---

a) S. Frashëri, «Shqipëria çka qënë, ç'është dhe çdo të jetë», Botim i gjashtë, Tiranë, fq. 58.

zëmra e popullit, nga fuqia e tij. «Por fytyra e Kastriotit ishte ngulitur aqë fort në mëndjen e seicilit dhe emri e mbretëria e tij ishte skalitur aqë thellë në gjokset e të gjithëvet, sa që do të ishte më lehtë, siç i thonë, t'i shkëputnje nga duart Herkulit topuzin, se sa të fshinje nga zëmrat e zjarrta të turmës dashamirësinë dhe dashurinë për Skënderbenë». (VIII, 334/235). Po këtë mendim shpreh Barleti edhe me thënien se Skënderbeu dhe kapedanët e tij s'vepronin kurrë pa u këshilluar me ushtarët, pa patur aprovimin e tyre, sepse ushtarët i kishin shokë të mundimevet dhe të rreziqevet. Kështu u përgjigjet Perlati armiqvet, kur i propozojnë t'u dorëzojë Krujën, (IV, 191/116). Dhe Skënderbeu, kur vdes, e porosit të birin, Gjonin e mitur, që ushtarët e tij t'i përdorë jo si shërbëtorë, por si «shokë dhe bashkëluftëtarë.» (XIII, 488/369).

Barleti ngre gjithashtu lart pastërtinë morale si dhe disiplinën e ushtërisë së Skënderbeut, në kampin e të cilit «s'të zinte syri kurrë as gra të përdalura ushtërie, as ndonjë shënjë tjetër, siç ndodh zakonisht, flligështie të tillë; përkundrazi, atje ruhej një farë disipline e lashtë ndërmjet njerëzvet dhe një frikë perëndie e admiruëshme me fjalë e me vepra.» (IX, 354/252).

Barleti thekson shpesh dashurinë prindërore, dashurinë për njerëzit e shtëpisë, për prindërit, për gratë, për fëmijët, për gjënë dhe për truallin e veçantë të secilit, dhe kërkon që fëmijët e popullit tonë të forcohen dhe të mbruhen «**me zakonet tona**». Kështu Skënderbeu i përgjigjet tërë ironi dhe me mënyrën më të denjë shqiptare Mehmetit, që i kërkonte të birin për peng: «Sa për dëshirën që të kesh si peng pranë teje birin tim Gjon, me qëllim që paqa ndërmjet nesh të jetë më e qëndruëshme, unë do ta bëja këtë ndoshta me gjithë qef, o prijës Mehmet, po të ma lejonte dashuria atërore. Por, duke qënë se ai është bir i vetëm për ne dhe kërthinjë nga mosha, ta largosh nga përqafimet e prindërvet tani, kur duhet të forcohet dhe të mbruhet me zakonet tona, s'ka si të mendohet e dobishme as për të, as për ne.» (XI, 425/312). Dhe Barleti tregon se i pëlqejnë zakonet e lashtë të popullit, se i vjen keq, kur ata prishen, dhe i bëhet zëmra mal. kur sheh se ata ruhen. Kështu ai flet me kënaqësi për Mamicën, e cila, «pasi thirri sipas zakonit shumë zonja, e nderoi varrimin e burrit për një kohë të gjatë me zi e lotë, që s'pushonin as ditë, as natë.» (VIII, 338/240). Dhe ky zakon i sjell ndër mënd Barletit atë që të vjetrit e kanë quajtur «**Nenia**»; mirë po «tani, si shumë gjëra të tjera, kanë dalë pak nga pak nga përdorimi dhe vetë lotët.» (Ibidem, 338/240).

Barleti shpreh edhe për gruan mendimin se ajo është e zonja edhe për punë shtetërore. Kështu Skënderbeu, kur largohet për në Itali, ia lë mbretërinë në dorë gruas së vet. (X, 393/285). Kështu edhe pas vdekjes së Muzakës në kërdinë e Beratit puna i mbetet në dorë Mamicës, e cila tregoi një zotësi të rrallë: «Titulli dhe nderi i mbretërimit i mbetën në dorë nënës. Kjo tregoi një maturi dhe shkathtësi të atillë qeverimi me përzëmërsi të popullit, sa që zor se ka qënë dikur më i madh në atë vënd bashkimi i qytetarëvet, bindja e turmës së papërmbledhur, gjë që ndodh shumë rrallë.» (VIII, 339/240).

Barleti, si humanist që adhuron botën e vjetër greke dhe romake, ka një dashuri të veçantë për çdo gjë të lashtë. Ai e quan letër-

sinë latine: «letrat tona», (XI, 447/332), d.m.th. «letërsia jonë». Ai admiron rreptësinë dhe virtute të tjera të romakëvet dhe kënaqet, kur krahason Skënderbeun dhe ushtërinë e tij me udhëheqës dhe ushtëri të shquara të lashtësisë. Prandaj atij, me gjithëse i lavdëron, sikur s'i vjen mirë për shpikjet e reja, të cilat janë bërë shkak të çduket trimëria. «Dhe makar të mos kish dalë akoma gjer tani shpikësi aqë i shënuar i kësaj mjeshtërie dhe të mos e kishin këtë dhuratë shekujt tanë; kështu do të kishim ndoshta më shumë Hektorë, më shumë Epaminondë, më shumë Skipionë, dorëzimi i qytetevet nuk do të ishte aqë i shpejtë dhe popujt aqë besnikë nuk do t'i mposhte andej e këndej pabesia....» (VII, 290/198). Barleti, përsa u përket idevet politike të tij, shpreh mendimin se shtetet mund të komandohen e të qeverisen mirë, kur drejtohen jo nga shumë kokë, por nga një (X, 415/305). Me gjithë ketë, Barleti është kundër tiranisë, kundër qeverimit monarqik tiranik dhe despotik. Ai vazhdimisht e quan Sulltanin tiran dhe godit ata mbretër që kanë si armë helmet, tradhëtitë, paditë e rreme etj. (I, 62/14).

Barleti ka edhe botkuptimin e tij fetar. Ai beson më Perëndinë, të cilën e kujton sidomos në rastet e vështira. Skënderbeu, kur është duke dhënë shpirt, u thotë princërvet dhe bashkëluftëtarëvet të tij, se «virtuti më i lartë dhe besa e vërtetë» është adhurimi dhe besimi ndaj Zotit të madh e të vërtetë. (XIII, 483/365). Duke folur për katastrofën e Beratit, ai u thotë ushtarëvet: «Ne shpëtuam atëhere më fort nga të epërmit se sa nga ne vetë..... Na mbrojti..... mbi të gjitha Zoti, që ua mori atyre mëntë dhe fuqinë dhe na dha neve mundësinë për të ikur dhe për të marrë frymë.» (IX, 360/258). Në kundërshtim me ç'ka thënë më parë, Barleti e vë shpesh fatin mbi fuqinë e njeriut dhe predikon kështu një farë fatalizmi. Ballabani, duke u çfajësuar për disfatën që pat nga Skënderbeu, i thotë Mehmetit se fitorja nuk është në dorë tonë, por në dorë të fatit, që i rrotullon punët e njerëzvet si do vetë. (XI, 456/340). Fati i tërheq njerëzit me rrëmbim në veprime të paracaktuara. Barleti thotë në një rast tjetër: «Kështu fati, i pakënaqur me gjithë ato sehire, po i thërriste përsëri njerëzit, që sapo kishin shpëtuar e që mezi merrnin frymë nga mjerimet e mëparëshme, në prova më kërdiprurëse dhe po e tërhiqte secilin me rrëmbim drejt rrezikut që ishte shkruar për të». (II, 113/55).

Barleti beson edhe në yjet e në shënja të tjera që zbulojnë të fshehtat e natyrës, si në orrlat, në ëndërrat etj., me gjithë se këto besime vinë në kundërshtim «me gjykimin e pastër dhe të lirë», siç thotë vetë. (IX, 369/265). Kështu, ndërsa përplasjen nga kali të një ushtari në fushat e Matit pohon se duhet ta marrim vetëm si një shënjë që të tjerët të udhëtonin më me kujdes, me anë tjetër u beson thënievet se gjatë po atyre ditëve fluturoi nëpër ato vënde, si paralajmërim i gjakut të ardhëshëm, një mori aqë e madhe orrlash e shpendësh të tjera, sa që mbuluan qiellin, se ra shi prej gjaku etj. Ai thotë: «Shumë gjëra rrjedhin pa ditur gjë vdektarët, në bazë të disa shkaqeve të fshehta të tyre, dhe shpesh herë neve na zbulohen të mirat dhe të këqiat me anë të veprimit të yjevet.» (Ibidem). Nga këto ngjarje, që njeriu e ka për detyrë t'i verejë, përfiton ai që vret mëndjen t'i kuptojë. Ky mendim e shpie përsëri në theksimin e zotësisë së mëndjes njerëzore, të mëndjes së kryetrimit Skënderbe.

Prandaj Barleti përfundon: «Me të vërtetë, pse mund të themi se ato fluturime shpendësh dhe ai gjak qielli paralajmëruan më tepër kërdinë e armiqvet se sa tonën, po të mos ishin mposhtur yjet dhe të mos ish nxjerrë nga të epërmit fitorja aqë e madhe me planet e pa anë dhe zotësinë e mëndjes së kapedanit?» (IX, 370/265).

Barleti madje arrin në ndonjë rast edhe në pesimizmë, kur don të dënojë lakminë e pangopur të njerëzvet, të cilët, për hir të lakmisë së tyre, nuk marrin parasysh mjerimin që u shkaktojnë të tjerëvet. Me rastin e vdekjes së Muratit, ai, duke folur për qëllimet grabitqare të këtij sundimtari të madh, përfundon më në fund kështu: «O natyrë e pafuqishme e njeriut! o lakmi e kotë e vdektarëvet për lavdi! O mëndje të vërbëra të njerëzvet. Përse mburremi? Përse mbahemi me të madhe? Përse i kërkojmë aqë fort nderet, pasuritë, fuqinë? Mund t'i gëzojë kush këto për jetë? O ç'ndryshim i admiruëshëm i sendevet. E paqëndruëshme është lavdia e pushtetit njerëzor dhe lodër e fatit lozanjar!» (VI, 281/192).

Me këtë mënyrë Barleti, si prift dhe humanist njëkohësisht, si një intelektual i shekullit të XV, paraqit një farë kontradikte në sistemin e idevet dhe të bindjevet të tij; por kjo kontradiktë është gjer diku e përciptë, ajo çduket, po të merret parasysh se mëndja e njeriut «i mposht yjet», se ajo bëhet, me fjalë të tjera, zot i natyrës, kur njeh të fshehtat e saj, — ligjet e saj, siç do të thonim ne sot, —, kur di të përfitojë nga to. Kështu që, në fundin e zëmrës dhe të mendjes së Barletit, është jo pesimizmi, por optimizmi, jo dëshpërimi, por gëzimi, jo fatalizmi, por besimi për një jetë më të mirë, për një të ardhme më të ndritur të atdheut të tij, për rishkëlqimin e dikurshëm të Epirit, për rilindjen e lirisë dhe të lumturisë së tij, për çdukjen e skllavërisë dhe të barbarisë otomane. Për këtë duhet që njerëzit të veprojnë, që popujt e krishterë të bashkohen, sepse fati, fitorja, s'vjen vetë. Me këtë këshillë në gojë e filloi Skënderbeu punën që në mbledhjen e Lezhës dhe me këtë këshillë dha shpirt. Ideja e bashkimit të forcavet kombëtare kundër barbarisë turke dhe në përgjithësi ideja e veprimit kundër së keqes, në kundërshtim me predikimin e Ungjillit, që thotë: «mos i kundërshtoni së keqes» etj., është një nga qëndrimet më të fuqishme kundër fatalizmit, kundër pesimizmit, kundër pasivitetit fetar, dhe ky qëndrim zbulon thelbin e shpirtit, të zëmrës dhe të mëndjes së Barletit, humanizmin e tij të thellë; ky qëndrim zbulon se, nën robën e priftit, është zëmra dhe mëndja e një humanisti të flakët që digjet nga dashuria për lirinë e për atdhenë, për lumturinë njerëzore. Siç ka vërejtur edhe F. Pall, «Barleti, si shkrimtar, si historjan, ka tiparet e Rilindjes. Ai është në një masë shumë më të madhe humanist se sa prift. Prifti thuaj se çduket para humanistit.» a)

— 2 —

Ide dhe mendime të tjera të Barletit dalin në dritë, po të shikohet qëndrimi i tij ndaj Skënderbeut. Barleti nuk flet në një vënd të caktuar të veprës së tij për tiparet e Skënderbeut, por në shumë,

a) F. Pall, vepër e cit., fq. 139.

atje ku e do dhe si e do rasti. Prandaj diku ai flet për karakteristikat trupore dhe vizaton si të thuash portretin fizik të Skënderbeut, diku për cilësitë e mëndjes dhe të zëmrës, gjetkë për sjelljet e tij ndaj ushtarëvet ose kundërshtarëvet e kështu me radhë.

Skënderbeu shquhej së pari dhe admirohej për tiparet e tij trupore. Këtë admirim dhe dashuri ai e pat që kur ish peng në oborr të Sulltanit, siç na e përshkruan Barleti në ndeshjen me Skythasin. Bukuria e trupit dhe hijeshia e gjymtyrevet, shtati i lartë dhe qafa e fuqishme «këto», thotë Barleti, «ia rritnin shumë virtutet e tjera dhe dukeshin se ai shtonin mirësitë e shpirtit.» (I, 55/9). Sipas konceptit klasik të grekërvet të vjetër, trupi i bukur dhe i fuqishëm është pasqyrë e bukurisë dhe e fuqisë së shpirtit, të mëndjes, të ndjejës dhe të vullnetit. Skënderbeu mishëron çdo gjë të lartë, të bukur, të fuqishme, të madhërishme.

Që në moshë të vogël Skënderbeu digjej dhe bluante në mëndje plane për gjëra të mëdha. Së pari ai u dallua në mësimet e pastaj në të tjerat. Barleti na thotë: «Kështu, brënda një kohe të shkurtër, mëndja e tij, e gatëshme për çdo gjë, mësoi gjuhën dhe letërsinë turke, arabe, greke, italike dhe sllave. E ndërsa bashkë me moshën po i shtoheshin pak e nga pak edhe fuqitë, djaloshin e pushtoi vetëm një dëshirë: të mos i shpëtonte asgjë pa provuar në trimëritë luftarake dhe të jepte për çdo gjë prova gati të babesuëshme të gatishmërisë trupore, herë me shpatë, herë me hark e shigjetë, herë si kalorës e herë si këmbësor, **të bënte gjithmonë me guxim diçka më të madhe se mosha e tij.**» (I, 53/7). Dhe me trimëritë që bëri, fitoi famë botërore që në fushatat e para të tij (I, 54/8).

Skënderbeu kishte fuqi shpirtërore të pamposhtur, po aqë sa edhe trupore, dhe vepronte shpejt e s'përkulej para asnjë vështirësie; s'donte t'ia dinte as nga të ftohtit, as nga të nxehtit. Që nga dita e parë që erdhi në Epir e gjersa çliroi mbretërinë «mezi i bënte dy orë gjumë çdo natë, mbrekulli kjo veçanërisht e një trupi hyjnor dhe e një trimërie të pashterur». (I, 76/25).

Skënderbeu ishte i dashur për karakterin e tij popullor. Ai i donte ushtarët me gjithë zëmër, ai u shkonte kokë me kokë, kur plagoseshin, dhe kujdesej për ta si ndonjë shok i thjeshtë i tyre (V, 209/130). Ai s'bënte asgjë pa u këshilluar me ta, (XI, 430/316), dhe lutjet e tyre ia zbutnin zëmrën edhe në rastet më të vështira. (III, 159/91). Prandaj edhe ushtarët e donin sa qanin për të. (VI, 254/196).

Karakteri popullor i Skënderbeut u pëlqente edhe armiqvet. «Turqvet u pëlqente fort karakteri popullor i këtij burri; prandaj secili e priti me gëzim sundimin e tij.» (I, 67/18).

Skënderbeu është mëndjelartë e mëndjehollë, me shpirt të madh e të fortë, i urtë e i përmbajtur sa s'ka. Përshtypje të thellë të lë për maturinë dhe forcën e përmbajtjes së tij letra që i dërgon Muratit (III, 131/69) dhe Mehmetit (XI, 425/312). Skënderbeu e përmban vehten edhe në zëmërimin më të madh (VIII, 329). I lartë për urtësinë e tij është dhe qëndrimi kundrejt Vranakontit qortonjës (V, 196/120). E madhërishme gjithashtu është sjellja e Skënderbeut për butësinë e shpirtit të tij akoma edhe kundrejt armikut të mundur. Kështu ai i fal jetën me buzë në gaz Hasan Beut, i cili i thotë: «Kështu... do të kesh më tepër lavdi nga triumfet e butësisë sate se sa

nga triumfet e ushtërivet dhe të fitorevet armike.» (XI, 420/308). Shpirtbutësinë e Skënderbeut Barleti e quan hyjnore me rastin e faljes së Moisiut: «Unë nuk çuditem shumë që Skënderbeu e pranoi aq shpejt pendimin e Moisiut, me gjithëse edhe kjo duhet shikuar me admirimin më të madh, gjersa ky kish vjellur kundër tij gjithë atë vrer urrejtjeje dhe padrejtësie, gjersa kish thurur kundër kokës së tij, kundër lirisë së atdheut, gjithë ato komplote; por çuditem që ai, me bujarinë e tij të pazakontë dhe me një farë **shpirtebutësie hyjnore** me fort se sa njerëzore, e fali aqë shpejt, sa që u miqësua me të vetëm me ta parë dhe me ta dëgjuar,. . . .» (VIII, 351/251).

Por Skënderbeu rrallë edhe rrëmbehet dhe Barleti e qorton për gabimin e tij të tepëruar (V, 206/128).

Skënderbeu ishte njeri që s'mund të rrinte pa vepruar, «**impatientissimus otii**», siç thotë latinisht Barleti, i shpejtë si rrufeja dhe vetëtima, që mbron atdhenë edhe vetëm me emërin e tij (II, 100/43).

Zotësinë luftarake Skënderbeu e tregoi në tërë taktikën e luftës, taktikë e re, për të cilën e admirojnë edhe armiqtë. Skënderbeu u flet me pasion ushtarëvet për taktikën para çdo ndeshjeje dhe do që ushtarët të jenë të bindur për të. Kështu vepron ai në fjalimin që u mban sfetigradasvet (IV, 180/107) dhe gjetkë. Skënderbeu e parashtron, siç thamë, rëndësinë e taktikës së tij që në mbledhjen e Lezhës, duke e konsideruar si një nga kushtet themelore që do të sigurojnë fitoren kundër turqvet. Si momente kryesore të kësaj taktike mund të shënohen: 1) Në luftë vlen që armikun ta godasësh në befasi, atëhere dhe atje ku s'e pret. Befasia është një nga tiparet themelore që spikat më fort dhe që e tregon Skënderbenë mjeshtër të pashoq të pusivet. Skënderbeu i jepte kësaj rëndësi të veçantë (IX, 362/259). 2) Shpejtësia në luftë ishte gjithashtu me vlerë të madhe. «Shpesh ajo i përmbys planet dhe i shpërndan e i ngatërron radhët». (X, 409/300). 3) Në çdo rast, mënyra se si duhet vepruar do të përcaktohet nga situata konkrete e çastit. Kështu, në një rast Skënderbeu thotë: «Ky mendim do të na shkrepë në kohën dhe ditën, kur ta kemi armikun para syvet». (po aty). 4) Mospërbuzja e kundërshtarit, (IV, 205/127). 5) Ka gjithashtu rëndësi të parë që armiku të mos të të gjëjë **të papregatitur,** dhe Skënderbeu këtë anë e ka konsideruar si një anë kryesore të taktikës së tij. 6) Barleti thekson edhe se dy janë sidomos rastet për sukses në luftë: «kur armikun e shikon ose të zënë gjetkë, ose të dërmuar» (VII, 295/202). 7) Njohja e vëndit dhe çfrytëzimi i kohës. Por taktika e Skënderbeut e ka forcën e saj dhe bazën e suksesit sidomos në karakterin e vetëdijëshmërisë në gjithë masën e ushtarëvet, në faktin se ajo, para se të vihej në praktikë, u bëhej e njohur ushtarëvet, shoshitej e pranohej me bindje prej tyre, sepse Skënderbeu nuk vepronte kurrë, siç thamë, pa u këshilluar me shokët e me ushtarët. «Unë s'jam nga ata», u thotë ai ushtarëvet, «që të tërheq njerëzit në rreziqe, pa ditur se ç'bëjnë,» (III, 145/80) dhe: «Unë kam dashur që, përpara se të vë në zbatim ndonjë mënyrë të re në këtë luftë, të flas më parë me ju dhe të di mirë vullnetin e secilit, kështu që ose unë të vij pas mendjes suaj, ose ju pas simes, (siç ka ndodhur gjithmonë me ne).» (IX, 360/257). Këtë karakter të taktikës së Skënderbeut dhe aprovimin e saj në përgjithësi nga masat e popullit e shpreh edhe gojëdhëna popullore, e cila na tregon, p.sh.

se Skënderbeu kërkonte këshilla nga një plak i krahinës, si të vepronte kundër Ballabanit. a)

Përsa i përket numurit të forcavet, Skënderbeu mendonte dhe thoshte se «komandanti apo kapedani që s'di ta thyejë armikun me tetë mijë ushtarë ose me 12 e shuma, ai s'ka se si t'ia arrijë me asnjë mënyrë fitores me forca më të mbëdha,» sepse mizëria e ushtarëvet, vazhdon Barleti, ka qënë «shkak rrëmujë dhe pengesë për fitoren.» (XI, 450/334). Sa për munyrën e veprimit në përleshje e sipër, Skënderbeu tërë kujdesin dhe përpjekjen e tij e drejtonte në goditjen kundër komandantëvet që drejtonin ushtëritë. .Ai thoshte se më parë duhet prerë koka, se trupi rrëzohet pastaj vetë.» (VII, 306/211).

Këtë taktikë Barleti e quan, «një taktikë tjetër më të dobishme luftarake,» (II, 99/42), me të cilën Skënderbeu do t'i thyente hundët Muratit dhe do ta bënte që t'i shkonte mundi kot. Këtë taktikë e admirojnë njerëzia (IX, 378/273). Frut i kësaj taktike janë trimëritë e pashoqe të Skënderbeut, që njerëzit i këndojnë nëpër gostitë. (po aty).

Zotësinë dhe trimërinë e Skënderbeut e njohin edhe turqit. Murati e quan «luan të pazbutur», kur e sheh se s'ka ç'ti bëjë. (XI, 268/180). Barbarët e pranojnë se kundër numurit të madh të forcavet të Muratit qëndron trimëria e paepur e Skënderbeut dhe e ushtarëvet të tij. (IV, 274/185). Ata e quajnë Skënderbeun «mjeshtrin më të madh të pritavet», (XI, 422/309), luftëtarin më të madh të botës, që s'ka kush t'ia heqë fitoren nga duart. «Çdo përleshje me praninë e Skënderbeut përfundonte mbarë, çdo furi dhe stuhi rreziku pushonte, kështu që arbërit, barbarët dhe gjithë të krishterët thonin me zë të lartë dhe e pohonin një goje se Skënderbeun e kishte nxjerrë Zoti luftëtarin më të madh në botë.» (IX, 454/338). Ballabani, kundërshtari më i madh i tij, detyrohet të thotë ndër të tjera për të: «Ai zbret në betejë dhe përleshet me kundërshtarin si ndonjë rrufe e vetëtimë.» (XI, 456/341). Dhe duke u çfajësuar përpara Mehmetit për disfatën që pat nga Skënderbeu, i thotë: «Shumë gjëra dëgjoj të thonë, o prijës i ndritur, për Skënderbenë, gjëra, për Herkulin b), mbi njerëzore, se ai është i pathyeshëm në luftë, i pamposhtur në armë, që s'merr plagë nga hekuri.» (XI, 456/340).

Dhe trupi i Skënderbeut s'merr plagë, sepse ai është «hyjnor». ose «gati hyjnor» (VIII, 333/235 dhe VIII, 340/241). se Zoti s'lejon të shëmbet Skënderbeu. (XI, 458/343). Prandaj edhe ushtarët e çfajësojnë Moisinë përpara Mehmetit me trimërinë e pathyëshme të Skënderbeut dhe me «thyëshmërinë njerëzore» (VIII, 350/250). Dhe bashkë me admirimin turqit ia kanë Skënderbeut edhe frikën e dridhen prej tij, akoma edhe vetë Mehmeti (XII, 467/357), ndërsa pas vdekjes së tij kërkojnë «një grimë asht të burrit» c) për hajmali, që të mos i zërë plumbi dhe që t'u ecë fati si atij (XIII, 490/371).

Skënderbeu është një «mbrekulli e shekullit» të tij për ta admiruar njerëzit. (II, 103/50). Dhe njerëzit admirojnë sidomos tek Skën-

---

a) Shiko: «Këngë popullore historike», Tiranë, 1956, fq. 64, Nr. 4/10.
b) Për Zotin.
c) F. Shiroka, «Zani i Zemrës», Tiranë, 1958, fq. 64.

derbeu «besimin e pashoq dhe gati të admiruëshëm të këtij njeriu» (po aty). Por Skënderbeu është jo më pak i admirueshëm edhe për fatin e tij. «Sikurse në punët e tjera më të shuma, ashtu edhe këtu mua më del jo më pak i admirueshëm fati i kapedanit se sa trimëria dhe urtësia e tij.» (II, 76/44).

Skënderbeu krahasohet edhe me Huniadin, mbrekullinë tjetër të shekullit (II, 103/50) dhe nga krahasimi del në disa anë më i lartë dhe më me fat. «Të fortë sa s'ka, me një fuqi shpirtërore të barabartë. Me fatbardhë qe ky luftëtari ynë, që, siç u duk pastaj nga gjithë jeta e tij, e pati gjithmonë më të madhe përkrahjen e fatit. Që të dy u kishin hyrë fort në zëmër ushtarëvet, por Skënderbeu ishte më i ëmbël e më i qeshur për nga karakteri. Huniadi pothuaj se nuk e ndrroi kurrë ushtërinë hungareze dhe vllahjane. Skënderbeu e çfrytëzoi shpesh ndihmën e italjanëvet në punët e veta dhe mbeti i kënaqur nga zbatimi i këshillavet dhe përdorimi i armëvet të tyre. Huniadi nuk provoi ndonjë armik tjetër përveç barbarit; Kastrioti nuk fitoi më pak pothuaj emër e lavdi nga lufta në Itali dhe nga çlirimi i mbretërisë së Napolit sesa nga triumfet kundër barbarëvet» a) (II, 124/63).

Skënderbeu, pra, ishte trimi i pashoq i kohës, që admirohej nga gjithë bota dhe që i dha emër e shkëlqim si askush tjetër atdheut të vet.

Populli kishte besim të patronditur ndaj Skënderbeut si ndaj një perëndie. «Qyteti ish derdhur nga çdo anë dhe kish dalë kudo për t'i pritur, sepse... besonin, që, me praninë e Skënderbeut, mund të ngjalleshin edhe të vdekurit e t'u ktheheshin prapë». (VIII, 336/237). Besimin në fuqinë e mbinjerëzishme të Skënderbeut populli e ka ruajtur edhe e rrëfen edhe sot e kësaj dite b).

Bindjen dhe besimin ndaj Skënderbeut e kishin të madhe jo vetëm ushtarët e thjeshtë dhe populli, por edhe shokët më të zotë të tij. «Ne do të të ndjekim me gjithë zëmër kudo që të na shpjesh. Fjalët, veprat, vetë kohën do t'ia përshtatim vullnetit tënd». (VII, 297/204), i thotë Vranakonti; por bindja ndaj Skënderbeut nuk është një bindje e verbër, por e ndërgjegjëshme. Prandaj atij, kur s'e ka drejt, edhe s'i binden, si, p,sh., në rastin kur i këshillon të mos e vazhdojnë më tutje sulmin kundër Ballabanit. «Pastaj ia dhanë një klithme e britme nga çdo anë dhe një zhurmë e madhe u bë e kampi i tërë buçiti: duhet marshuar pa frikë kundër armikut, që po merr pa tjetër arratinë dhe që tanimë është dërmuar, dhe duhet lëshuar me rreptësinë më të madhe mbi të. Nuk duhet t'i bindemi në këtë rast kapedanit Skënderbe, që na mëson t'i kemi frikën armikut, ....». (XII, 479/361).

Skënderbeu përsërit të kaluarën e lavdishme, (VII, 295/203), kohët e Pirros dhe të Aleksandrit, (VI, 283/194 dhe X, 405/296), por ai edhe ua kalon atyre, aqë sa ngjall edhe zilinë: «Dhe miqtë e vjetër ndoshta e kishin zili lavdinë e burrit dhe s'e duronin dot ngritjen aqë lart të tij, që i kalonte kufitë e të parëvet». (VIII, 327/230).

---

a) Barleti mund të thoshte këtu: «edhe kundër venedikasvet», të cilët i mundi në luftën e Dejës; por këtë ai ia pohon Skënderbeut më poshtë (III, 161/76).

b) Këngë popullore historike, Tiranë 1956, I, fq. 45-57.

Shkurt, Skënderbeu përfaqëson dhe mishëron çdo gjë të lartë dhe të dashur të popullit të vet, vetijat e tij më të dritura, ëndërrat dhe dëshirat e tij, frymën dhe idealët e tij më të bukura, më të larta e më të plota. Prandaj, pas vdekjes së tij, ai bëhet fuqia **«që mban gjallë mëmëdhenë»** dhe që e ngre atë më në fund peshë për të thyer vargonjtë e skllavërisë dhe për të fituar lirinë e ëmbël të dikurshme. Nëna shqiptare e rriste të birin e saj me emrin e Skënderbeut. a) **Me kujtimin e tij në zemër te bijtë e shqipes i rezistuan robërisë shekullore** otomane b). Dhe po me emërin e Skënderbeut Rilindasit tanë ia ndezën popullit zjarrin e atdhedashurisë.

Gjatë luftës Nacional Çlirimtare, luftës më të madhe të popullit tonë, emëri i Skënderbeut përsëri i frymëzoi partizanët tanë trima c).

Me këtë mënyrë Skënderbeu i Barletit është simboli i një populli të tërë, i së kaluarës së tij, i mëndjes, i zëmrës, i fuqisë, i bukurisë, i gjithë tiparevet të tij pozitive ylli i tij më i ndritur.

* * *

## C. — STILI I BARLETIT

Stili i Barletit është gjithashtu i madhërishëm, si vetë përmbajtja e veprës, si vetë lufta vigane e popullit kundër atij oqeani të tërbuar barbarie, që po përpiqej të mbyste Shqipërinë e të vërshonte pastaj mbi gjithë botën, si mëndja, zëmra dhe dora e kryetrimit Skënderbe.

Barleti është njohës i thellë i gjuhës latine dhe prandaj e përdor atë me aftësi dhe mjeshtëri të rrallë. Por me këtë gjuhë ai mbështiell mendimet, ndjenjat, dëshirat dhe ëndërrat e një shqiptari larg atdheut të tij të robëruar; prandaj tërë fuqia e fjalës, tërë rrjedhëshmërija, tërë oshëtima dhe buçima e saj, që shpërthen si vullkan e që derdhet si lumë, tërë vlera letrare e veprës buron në mënyrë të natyrëshme nga fuqia e zëmrës dhe e mëndjes së Barletit, nga dashuria e flaktë për atdhe dhe nga malli i pashojtur për të, nga shpresa për çlirimin e tij dhe nga përpjekja për të prekur zëmrat e Evropës së krishterë me qëllim që ajo të ngrihej kundër otomanëvet barbarë, nga **patriotizmi** dhe **humanizmi** i fuqishëm i Barletit. Tiparet e veprës nuk janë artificiale, por shprehje e një dinamizmi të brëndëshëm që në krye e gjer në fund të saj. Nuk kemi ndër mënd të hyjmë këtu në një karakterizim të hollësishëm të stilit të Barletit, por do të vemë në dukje vetëm tiparet e tij kryesorë.

**Në përgjithësi,** gjuha e Barletit është e pasur dhe në raste të veçanta poetike. Stili i tij është i rrjedhëshëm, i gjallë, shpesh i vrullshëm, që të rrëmben, tërë ngjyrë e pasion. Periudhat janë të gjata me parenteza të dëndura dhe, në raste më të rralla, me largime nga tema që nga ndonjë herë e ngarkojnë dhe e vështirësojnë fjalën. Me

---

a) Këngë popullore lirike, Tiranë, 1955, f. 7.
b) Këngë popullore historike, Tiranë, 1956, f. 289.
c) Po aty, f. 351.

gjithë këtë, periudhat e Barletit janë të rregullta me thurje konseguente dhe të harmonishme, dhe vetëm në raste të rralla takohen periudha jo normale nga ana sintaktike, që paraqitin edhe ndonjë vështirësi në kuptimin e tyre. Shprehja është pothuajse rregullisht pleonastike, me sinonime të dëndura dhe të shuma, e zbukuruar dhe e lulëzuar me anë të figuravet të ndryshme të ligjërimit, me fjalë të urta e me shakara që përdor në ndonjë rast, shkurt, me mjetet e ndryshme artistiko-letrare.

Në veçanti, si tipare të stilit të Barletit mund të vihen në dukje këto:

### a) krahasimet.

Kështu Skënderbeu krahasohet me një shërmend tërë mbarësi (I, 51/5). Roja turke e Krujës krahasohet me zoq të mbyllur në kafaz, që s'mund t'u shpëtonin duarvet të shqiptarëvet: «Përkundrazi, duke bredhur sa andej këndej si zoq të mbyllur në kafaz, ata endeshin nëpër rrugët kryq të qytetit dhe, nga që s'gjenin rrugë shpëtimi, ose shtypeshin me njëherë prej kundërshtarit që ia mbërrinte me kohë, ose vritnin vehten me shpatat e veta» (I, 69/19).

Sfetigradi dhe kështjella të tjera krahasohen me fole shqiponje në majë të malit. (I, 77/26).

Ushtëria armike e thyer krahasohet me **thërime** apo **mbeturina** sofre, (VII, 304/210), ose me kallame që rrëzohen nga era, (XI. 454/339).

Ushtarët e Skënderbeut krahasohen me luanë, (XI, 454/337), që hidhen si të uritur mbi vathën e dhënvet, (VI, 239/156), etj. Luanë janë edhe komandonjësit e ushtarëvet, «luanë që komandojnë luanë» (II, 110/53), kurse Skënderbeu lëshohet në sulm kundër armikut si ndonjë përrua që rrëmben, shëmb e rrënon çdo gjë (XII, 469/352)

### b) antitezat.

Të fuqishme dhe të bukura janë gjithashtu edhe **antitezat** që përdor Barleti dhe të cilat t'i ngulitin fort në zëmër ndjenjat e në mëndje idetë. Kështu, p.sh., e fortë është antiteza që përmbahet në karakterizimin e Gjergj Dhespotit lidhur me vetijat fizike dhe shpirtërore të tij. Pasi flet për tiparet pozitive të tij, (II, 121/61), ai vazhdon me anët negative, duke e cilësuar si **«njeri të svetëruar»,** që bashkëpunon me turkun (Muratin) për interesa të veta, pa marrë parasysh interesat e gjithë botës së krishterë, prandaj edhe e pengon Skënderbenë t'u shkojë për ndihmë hungarezëvet (II, 122/61).

E fuqishme dhe me ngjyrë pesimiste fetare është edhe antiteza në përshkrimin e vdekjes së Muratit, i cili, pas një shkëlqimi aqë të madh, po dergjej tani kufomë, me duar e këmbë të lidhura. (VI, 280-281/191-192).

E bukur është antiteza në përshkrimin e Hamzës si rob. Pak më parë ai përshkonte krenar Matin e mbahej në dorë nga ushtarët nëpër kamp si mbret i çastit, ndërsa tani po i çohej pa zë e duar lidhur të

ungjit, «duke i bërë po thuaj të gjithë që të kishin mëshirë, disa të derdhnin edhe lotë për të» (IX, 376/271).

Vepra është plot me antiteza e krahasime të tilla të bukura.

### c) Figura të tjera.

Stili i Barletit dallohet edhe për figurat e metonimisë apo të hypallagës, sidomos me rastin e përdorimit të emrit abstrakt në vënd të emrit konkret ose të mbiemrit, për figurën e synekdokës, të litotës, të apostrofës dhe të figuravet të tjera.

Përdorimi i emrit abstrakt në vënd të emrit konkret apo të mbiemrit i jep fjalës një farë karakteri përgjithësonjës, prandaj ai sikur e ngreh në ligj vlerën e një pohimi të veçantë. Kështu, p.sh.: «Prandaj, si rrjedhim del që të themi se **trimëria,** e cila s'ish mësuar të thyhej, e kish vendosur shpresën vetëm në vehten e vet.» (III, 147/82), në vënd të: «**trimat,** të cilët ... etj.»; «... më mbante frika që më shtinte **brishtësia** e vdektarëvet dhe **papërmbajtëshmëria** e njerëzvet,» (I, 73/22), në vënd të: «vdektarët e **brishtë** dhe njerëzit e **paqëndrueshëm**»; kështu edhe: «**madhëria** e venedikasvet», në vend të: «venedikasit e **madhërishëm**» (II, 101/44), etj.

Shumë fuqi i jep stilit të Barletit edhe pyetja retorike, e cila spikat kudo. Barleti përdor gjithashtu shpesh edhe sinoniminë, si edhe fjalë të rralla, poetike etj.

### ç) Përkthimi i toponimivet

Një tipar i veçantë i stilit të Barletit është edhe fakti që ai përkthen, kur mundet, emrat e përveçëm të vëndevet (toponimitë) në gjuhën latine. Kështu duhet të jetë përkthyer emri i luginës që Barleti e quan «Pulchra» (V, 209/130) dhe që vëndasit, si shqiptarë, do ta thonin «e Bukura». I përkthyer duhet të jetë gjithashtu edhe emri i ujravet që Barleti i quan «Albulas»[a] (IX, 371/267) dhe që shqip do t'i quanin «Bardhëza» ose «Ujët e Bardhë»[b] (apo, ndoshta, «ujrat e Bardha»). Në përshkrimin e betejës që u zhvillua këtu, Barleti thotë se Bardhëza mund ta kish ndrruar fare mirë emrin atë ditë për shkak të gjakut të shumë që u derdh e mbyti dhenë. (IX, 377/271). Dhe s'ka dyshim se, po ta kish ndrruar, do të quhej «Kuqeza» dhe Barleti do ta përkthente latinisht «Rubra», siç bën për fushën që ndodhet pranë lumit Ishëm (VI, 273/185).

Edhe Petrabla është një përkthim në latinisht i toponimit shqip «Gur i Bardhë», i bërë nga Barleti ose para tij.

### d) Perdorimi i shprehjevet pagane dhe në përgjithësi të vjetra.

Influenca e humanizmit në stilin dhe gjuhën e Barletit duket edhe në përdorimin e disa shprehjeve jo të kohës, por të lashtësisë greko-

a) Është toponimi i «Albulenes», siç ka hyrë në shkrimet tona.
b) Shiko edhe H. Ceka, Bulet. Shken. Shoq. Nr. 1, viti 1959, faq. 141.

latine. Kështu, p.sh. Barleti thotë shpesh «**perënditë**» në vënd të **Perëndia,** si: «me ndihmën e perëndivet, perënditë ju prijnë me armë në dorë», etj.; «për Herkulin», në vënd të «për Zotin», «Marsi», në vënd të «Lufta» etj. Këto janë vetëm shprehje pagane, d.m.th. «paganizma në formë, jo në brendi». Kështu Barleti flet edhe për «qypin» e Homerit, për «hidrën», për «lernën» etj. etj.

### dh) Pjesëmarrja e natyrës.

Karakteristikë poetike, që i jep tregimit fuqi dhe bukuri, është edhe pjesëmarrja e natyrës në veprimet e njerëzvet. Kështu shpesh ushtërinë shqiptare e ndihmon errësira e natës ose rrezet e hënës, shiu. rrufetë e vetëtimat, erërat e stuhitë, me një fjalë qielli, toka vetë, malet thikë, natyra e gjithë. Kjo mënyrë thurjeje e fjalës e ngre edhe më lart madhërinë e luftës së popullit, të rezistencës, të fuqisë së tij.

Po japim disa shëmbëlla.

«Ata të qytetit kishin grumbulluar një sasi të madhe predhash dhe forcat për t'i përdorur nuk u mungonin. Veç kësaj atyre u jepte dorë për çdo gjë edhe vëndi, i cili i ndihmonte kështu vetvehtes» (V, 199/122). A nuk do të thotë me këtë Barleti se në luftën e shënjtë kundër turqvet ndihmon vetë natyra shqiptare, se turqit nuk i duron dot as dheu i. Arbërit e jo më bijt e tij? A nuk theksohet me këtë madhërishëm karakteri i luftës së drejtë kundër pushtonjësit otoman?

«Moisiu i bëri fare lehtë gjithë vrojtimet, sepse hëna ndriste tërë natën, dhe kështu për të gjitha sa pa, e njoftoi me saktësi të plotë Kastriotin, i cili, duke shfrytëzuar atë natë aqë të mbarë, dha urdhër që të nisej ushtëria dhe të marshonte përpara me një shpejtësi të pazakontë». (VII, 302/209). A nuk të kujtojnë këto radhë vargjet e bukura të këngës popullore kundër pushtonjësvet modernë të vëndit tonë:

> «Ndrit, o yll, ndrit o hënë,
> ndrina në vatanin tonë!» a)

Dhe Skënderbeu u thotë ushtarëvet zëmërlëshuar e që dridheshin më kot për shënjën ugurzezë, se koha me rrufe e vetëtimë, me shi e bubullimë etj., është shumë e favorshme për t'u hedhur mbi armikun, kur shumë pak e pret ai një gjë të tillë. (VII, 303/122). Dhe Barleti e pamë se kohën dhe vendin e quan si një nga kushtet e fitores.

Por s'ka dyshim se tiparet stilistike të Barletit dhe në përgjithësi vlera artistike e veprës së tij nuk mund të tregohen si duhet në këtë hyrje. Ato mund dhe duhet të bëhen objekt i një studimi letrar të veçantë.

**Retorizmi** i dallgëzuar i veprës së Barletit nuk është artificial, i thatë, retorizëm për retorizëm, por i gjallë, që gufon nga zëmra, që rrezatohet nga mëndja, që del e buron nga gurrat më të thella e më të pastra të shpirtit patriot e human të Barletit. Barleti është një vullkan patriotizmi dhe stili i tij, shpërthim e oshëtim i këtij vullkani në tokën arbërore. Nën mbulesën e qendisur me aqë bukuri, me aqë

---

a) Këngë popullore historike, Tiranë, 1956, f. 289 Nr. 276).

zjarr e dashuri të veprës së tij dhe nëpër mes valëvet që retorizmit të fuqishëm të saj, lexonjësit le të shikojnë më thellë dhe le të gjejnë atje fuqitë e vetë popullit, bir i denjë i të cilit është Barleti.

Me rëndësi do të ishin për ne të dhëna gjuhësore nga Barleti; por mjerisht të tilla nuk kemi veçse disa fare të paka, të cilat janë po thuaj se krejt emra vëndesh. Kështu Barleti shënon me shkronjë dhe shqiptim latin toponimin «Busegjarpeni» (IV, 171/100), d.m.th. «Buzëgjarpëni», të cilin me sa duket, nuk mund ta përkthejë latinisht, prandaj edhe detyrohet ta japë shqip. Në një rast tjetër ai shkruan: «.... et montem quendam, qui **Mocres dicitur**.... praeoccupavit», d.m.th. «.... dhe zuri i pari një farë mali që quhet i **Mokrës**». (XI, 419/207). Në mos qoftë gabim shtypi, trajta «Mocres» është ndoshta rasa gjindore e shqipes, pa nyjën **i** përpara. Në librin e tretë dhe të trembëdhjetë na jep emrin e lumit të **Kirit**, të cilin e shkruan: **«Clyrus»** (III, 158/90 dhe XIII, 489/370). Në librin e nëntë jep emrin e «një vëndi detar që quhej Redoni» (IX, 353/252), në të dhjetin emrin e kepit të Lakit, «Caput Lachi» (X, 417/306), në të njëmbëdhjetin emrin e fushës **Livad**, të cilën e shënon **me trajtë shqipe, duke thënë** «..., nostri **Livad** appellant», d.m.th. «... që tanët e quajnë Livad» (XI, 422/310), si edhe emrin e një vendi në Maqedhoni, «të quajtur **Kier**» po aty, kurse në librin e trembëdhjetë përmend Curilet e Durrësit, të cilat i shkruan: **«Chiurile»**.

Në librin e gjashtë (VI, 253/167) ai na thotë se Vranakonti u fliste ushtarëvet shqip dhe italisht, kurse në librin e katërt (IV, 192/117) flet për një burrë «me gjuhë të njohur a) etj.», por mjerisht në asnjë nga këta raste nuk shënon ndonjë fjalë shqipe.

---

## Ç) INFLUENCA DHE RËNDËSIA E BARLETIT.

Influenca dhe rëndësia e Barletit del jashtë kufivet të ngushta kombëtare; ajo ka një karakter evropian, ndërkombëtar. Me idetë e tij përparimtare, me figurën e madhërishme të Skënderbeut legjendar dhe me pendën e tij të talentuar Barleti u bë jo vetëm mbroitësi, përjetësonjësi dhe hymnizonjësi më i denjë i emrit dhe i lavdisë së atdheut të vet, por edhe një nga predikonjësit më të zjarrtë dhe më tërheqës të humanizmit. Vepra e Barletit, duke e lënë Skënderbeun në kujtesën e njerëzvet si një simbol të lirisë dhe të luftës kundër pushtonjësvet, u bë mjet edukimi dhe mobilizimi për gjithë Evropën. Gaspër Hedio, në kushtimin e tij që qëndron në krye të botimit të vitit 1537, thotë: «Pastaj kam shpresë se shumë princër dhe heronj, ..., do të fillojnë të mendojnë më në fund seriozisht, **sipas shëmbëllës së Skënderbeut**, se me ç'mënyrë t'i dalin përpara armikut aqë të egër e fort të etur për gjak të krishterë, me qëllim që ai të mos

a) D.m.th. shqipe.

bëjë këmbë më tej dhe të mos e zgjerojë më tutje rrethin e sundimit të tij, ose, që ta them më drejt, të tiranisë së tij, ..... Në kohën e Skënderbeut emri i ëmbël i Lirisë mbahej në gojë nga të gjithë .... Ne... kam frikë se **Lirisë** kemi për t'i shkrojtur së shpejti një epitaf».

Noli ka thënë gjithashtu lidhur me rolin e Barletit: «Me latinishten e tij elegante dhe shtyllën a) e tij të kujdesur fitoj këndonjës an'e mb'anë botës dhe e bëri të pavdekur kujtimin e Skënderbeut në Evropë» b). Dhe «Historia e letërsisë shqipe» c) shënon se Barleti «është figura më e shquar, me të cilën populli ynë merr pjesë në rrymën e madhe të humanizmit të shekujve XV-XVI .... Në bazë të veprës së tij lindi një letërsi e tërë historiografike dhe artistike.» Dhe me të vërtetë, veprat që janë shkruar për Skënderbenë janë dëshmitarët më të mirë për influencën dhe rëndësinë e veprës së Barletit. Numuri i vepravet historike shkencore, të shkruara për Skënderbenë, arrin po thuaj në 200; kurse numuri i vepravet artistike është më i vogël. Këto të fundit janë të ndryshme, si poema, drama, tragjedi, komedi, novela, etj. Këto vepra janë shkruar gjatë tre shekujve, që nga fillimi i shekullit të XVII gjer nga fundi i shekullit të XIX, dhe mbështeten pothuajse pa përjashtim mbi veprën e Barletit përsa u përket të dhënave faktike. Të tilla janë: poema e Margarita **Sarocchit «La scanderbeide»** (Romë 1606), kënga e lavdisë e thurur për kryetrimin tonë nga **Jacob Kockert** (Lübeck 1643), ose poema epike e **Joannes de Buissieres,** botuar më 1656. Për figurën e Skënderbeut u shkruan novela e romane si p.sh. nga **B. Bentley** «Skënderbeu i madh» (Londër 1690) ose romani i **Chevilly-ut «Skënderbeu apo aventurat e princit të Arbërisë»** (Paris 1732). Por edhe theatri nuk mungoi të interesohet për heroin tonë. **Luys Velez de Guevara** botoi më 1634 komedinë «princi Skënderbe», ndërsa më 1735 u çfaq në Paris tragjedia lirike (opera) «Skënderbeu», prej **la Motte.** Me 1835 **F.G. Rudbeck** në Stokholm dhe me 1970 **Casimir-Pertus** në Paris botuan gjithashtu drama mbi Skënderbeun.

Kështu mund të vazhdonim dhe më tej. Duket me mënyrën më të qartë se «Skënderbeu» i Barletit preku thellë mëndjet dhe zëmrat e njerëzvet në gjithë Evropën për shekuj me radhë, se vepra e pavdekur e tij, apo veprat e shkruara për Skënderbenë në themel të veprës së tij, edukuan një botë të tërë përmes dramës së madhërishme shqiptare. Dhe kështu ky sokol i pendës — por gjer diku edhe i pushkës, — Barleti ynë i dashur, nderoi si jo më mirë atdheun e vet.

Me përmbajtjen e idevet progresive të veprës së tij Barleti tregoi se procesi i rilindjes evropiane në përgjithësi filloi të zhvillohet edhe në vëndin tonë, proces që, me invadimin e robërimin otoman, u ndërpre. Prandaj më vonë, kur filloi rilindja jonë kombëtare, Barleti u bë një burim frymëzimi për të. Ideja e dashurisë për atdhenë, për lirinë, për personalitetin e njeriut, ideja për bashkimin e shqiptarëvet kundër armikut të përbashkët etj., janë në sfondin e kërkesavet të rilindasvet tanë.

---

a) Stilin.
b) Historia e letërsisë shqipe, vëll. I, f. 177, Tiranë 1959.
c) Fan S. Noli «Hist. Skënd.», Boston, 1921, faq. 10.

Që Barleti e ka ushqyer rilindjen tonë dhe ka qënë si të thuash një ungjill patriotizmi për të, del nga krahasimi i «Historisë së Skënderbeut», shkruar nga Naimi, me «Historinë e Skënderbeut», shkruar nga Barleti. Ky krahasim nxjerr në shesh se edhe për Naimin «libra e tij është themelia e historive të panumurta që janë shkruar mi Skënderbenë» a).

Naimi e ka ndjekur Barletin në ndërtimin e veprës së tij së pari lidhur me rendin e ngjarjevet historike. së dyti lidhur me përmbajtjen ideore të saj; së treti lidhur me caktimin e tiparevet fizike dhe shpirtërore (morale, mendore), të personavet, të Skënderbeut e të trimavet të tjerë të Shqipërisë, por edhe të armiqvet; së katërti lidhur me emrat e personavet që përdori dhe së fundi lidhur me ndonjë hollësi tjetër. Kështu, p.sh., përmbajtja e gjashtë këngëvet të para të veprës së Naimit është në bazë të parathënies dhe të librit të parë të veprës së Barletit. Më në fund, kënga e njëzetenjë dhe e njëzet e dy (e fundit) e Naimit mbështetet në librin e trembëdhjetë (të fundit) të Barletit. Edhe «Historia» e Naimit fillon me lashtësinë e kombit shqiptar. të cilën e ngreh lart, duke u krenuar për Shqipërinë, vëndin e burravet trima që s'kanë shok në botë, si Aleksandri e Pirroja, dhe mbaron ashtu si Barleti, me vdekjen e Skënderbeut dhe me largimin e gruas së tij, bashkë me Gjonin e mitur, për në Itali. Dhe sikurse tek Barleti Skënderbeu, kur vdes, u lë porosi trimavet të Shqipërisë që të mbeten të bashkuar për të përballuar Turqinë, po ashtu edhe tek Naimi shpirti i Skënderbeut porosit:

«po të jini të bashkuar,
ësht' e bërë Shqipërija.» (XXII, 361-362).

Influenca e Barletit mbi Naimin, e shikuar në fushën e idevet, del gjithashtu e qartë nga krahasimi i hollësishëm i dy veprave. Në përgjithësi, idetë progresive themelore të Barletit përsëriten edhe në veprën e Naimit: lashtësia e kombit shqiptar, origjina e tij prej epirotevet dhe maqedonasvet dhe paraqitja e Skënderbeut si pasardhës i denjë i Pirros dhe i Lekës së Madh, të cilëvet ua kalon, trimëria e shqiptarëvet, që s'mund ta durojnë jetën pa lirinë, duke e quajtur më për nder vdekjen (I, 421-432, VII, 33-52, 83-84 dhe gjetkë); dashuria për atdhe, që qëndron mbi të gjitha, ideja e bashkimit si fuqi që «mban mëmëdhen' e lirinë», (VII, 98 dhe 105-108), dashuria e ushtarëvet dhe e popullit për Skënderbenë, etj. etj.

Naimi, kur karakterizon personat, ka, siç thamë, gjithashtu parasysh Barletin dhe jo vetëm përsa i përket Skënderbeut, por edhe trimavet të tjerë, bashkëluftëtarë të tij. Kështu edhe për Naimin, i cili në ndonjë rast e lë prapa Barletin në mënyrën e idealizimit, Skënderbeu, në mos qoftë vetë «Zot'i math e i vërtetë» mbi këtë tokë, është një krijim i tij dhe një koncentrim i gjithë të mirave fizike, morale dhe mendore, që ka në këtë botë. (IX. 648-659). Skënderbeu edhe tek Naimi cilësohet **rrufe e vetëtimë** (III, 522-524) etj., por ai është këtu edhe një fuqi që mban gjallë mëmëdhenë» (VII, 152). Me një mënyrë analoge dalin edhe tiparet e burravet të tjerë, si trimëria, guximi, urtësia, ndershmëria etj. etj.

---

a) Fan S. Noli, po aty.

Influenca e Barletit duket edhe në shprehje të veçanta, të cilat janë, si të thuash, një përkthim i thjeshtë në shqip nga gjuha e Barletit, si, p.sh. «fati i thyer» (XIII, 300), «shpinë s'kishin rrëfyer» (VII. 360), «kursejnë njerëzinë» (IX, 207) etj.

Naimi e përfundon veprën e tij:

«Skënderbeu ësht'i gjallë,
rron e mbretëron për jetë.
Kjo fjalë s'është përrallë,
ndaj t'urtit ësht'e vërtetë.» (XXII, 453-456)

Këtë pavdekësi të Skënderbeut, i cili mishëron shpirtin, mëndjen dhe zëmrën e pavdekur të një populli të tërë, e ka realizuar me mënyrën më të denjë, para Naimit, Barleti, të cilët edhe ia detyrojmë. Kjo mjafton për të treguar rëndësinë e paçmuar të veprës së tij. F. Pall, duke përmbyllur studimin e tij kushtuar Barletit, është shprehur në këtë rast kështu:

«Pa pendën e shkodranit të zellshëm kujtimi i Skënderbeut përtej kufive të Shqipërisë do të ishte shlyer nga mëndja e njerëzve brënda një kohe të shkurtër. Ato informata të paka, që janë ruajtur në pluhurin e disa arkivave, nuk do të kishin mundur të na siguronin një paraqitje aqë koherente dhe të gjallë të të gjithë karierës së tij, si ajo që na ka siguruar Barleti, dhe aqë më pak do ta kishin bërë ato figurën e tij aqë popullore dhe të paharruar për shekujt e së ardhmes.» a)

Emri i Barletit është i lidhur kështu me emrin e Skënderbeut, prandaj edhe kujtimi i tij do të mbesë për ne i përjetëshëm, ashtu si vetë kujtimi i emrit të kryetrimit, që ai përjetësoi në veprën e tij.

Duke përfunduar, na vjen mirë të themi se Barleti mund të shërbejë si burim frymëzimi edhe në ditët tona. Thesarin e paçmuar që ai na ka lënë, ne duhet ta çfrytëzojmë më mirë, me një mënyrë më aktive. Duke lëxuar veprën e tij, të gjithë, i madh e i vogël, me një vëmëndje më të përqëndruar, ne do ta duam më mirë dhe më shumë Barletin tonë dhe do t'i japim atij një vënd më të merituar në pantheonin e burravet arberorë, që i kanë shërbyer si duhet, me mish e me shpirt, atdheut.

Stefan I. Prifti

Tiranë, 1962

a) F. Pall, vepër e cit., faq. 140.



DE VITA

MORIBVS AC REBVS

PRAECIPVE ADVERSVS TVRCAS, GESTIS,

GEORGII CASTRIOTI, CLARISSIMI EPIROTARVM PRINCIPIS,

qui propter celeberrima facinora, Scanderbegus, hoc est, Alexander
Magnus, cognominatus fuit, libri Tredecim, per Marinum
Barletium Scodrensem conscripti, ac nunc pri-
mum in Germania castigatissi-
me æditi.

ARGENTORATI APVD CRATONEM MYLIVM,
MENSE OCTOBRI, ANNO
M. D. XXXVII.

## MARIN BARLETI

Shkodran,

## MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT,

Princit shumë të ndritur të Epirotëvet
Kastriotasit Donferand, nipit të tij.

---

### Libri i parë

### — Parathënie —

Kur mendoj, o princ i ndritur Donferand, [a]) gjëndjen e tanishme të punëvet të Epirit [b]) dhe se si ka qënë kjo gjendje dikur, me zor, për Herkulin, [c]) mund të vendos a t'ia nis punës që kam marrë përsipër të shkruaj për to, apo më mirë të heq dorë krejt prej saj para çdo tentative, gjersa ende s'e kam prekur, duke patur sidomos frikë se mos, në kundërshtim me atë që historia e kërkon me të madhe, unë dal pak i besuar për njerëzit, të cilët gjykojnë vetiu më tepër të kaluarën në bazë të së tanishmes, se sa peshojnë të tanishmen në bazë të së kaluarës [ç]), me një habi aqë të madhe për fatin njerëzor, sa që ajo çka vetë mua sigurisht në fillim më tronditi jo pak, me gjithëse unë jam një spektator jo i huaj i lumturisë së dikurshme, të gabonte cilindo, edhe atë më të mirin. Sepse nuk duket mjaft e besueshme që gjëndja nga ajo lumturi e dikurshme të jetë rrukullisur aqë papritur në një mënxyrë kaqë të madhe dhe, që ta them

---

a) Më drejt, ndoshta, do të shkruhej **Don Ferrand.**

b) D.m.th. të Shqipërisë. Barleti, pas zakonit të humanistëvet, përdor emrat antikë. të njohur prej autorëvet grekë e romakë, në vënd të emravet të rij. Kështu ai Shqipërinë zakonisht e quan **Epir, nga një herë edhe** Maqedhoni, shqiptarët epirotë.

c) Si të themi sot: «Për Perëndi, për Zotin», etj. Herkuli është bir i **Zeusit.**

ç) Barleti thekson këtu detyrën e rëndë të historianit: në **gjykimin për të kaluarën influencon e tashmja.** Prandaj ai ka frikë se vallë do të besojnë njerëzit për madhërinë e së kaluarës shqiptare, të cilën do ta tregojë në veprën e tij, në Historinë e Skënderbeut.

kështu, në një mjerim që e ka kaluar kufinë. Dhe me të vërtetë, edhe në qoftë se gjëndja jo më pak e vajtuëshme e grekërvet dhe gjithashtu e të tjerëvet mund të shkaktojë të njëjtën habi dhe përdëllim, për arësye sepse këta nga zotër dikur të botës janë zhytur tani bashkë me ne në një skllavëri të përherëshme, megjithë këtë zor se është parë një ndryshim kaqë i papritur në rrukullisjen e fatit të ndonjë populli apo fisi. Përkundrazi, rënia e tyre ka qënë kryer gradualisht, me mënyrë të pandijëshme dhe pak nga pak. Kështu, sikurse Greqia vetë hyri nën zgjedhë njëkohësisht me pakësimin e heshtur të sundimit të saj, aqë më tepër romakët (që të mar guximin të përziej çështjet tona me çështje aqë të vjetra e të mbëdha), harxhuan gati më pak kohë në humbjen se sa në fitimin e sundimit. Përkundrazi, gjithë lumturia dhe lavdia epirote u përplas përdhe nga kulmi i saj me nam po thuaj se në një çast, dhe liria u shëmb e u thërmua aqë keq, sa që të mos duket tanimë fare asnjë gjurmë e burrërisë aqë të madhe dhe asnjë shënjë e bujarisë së stërlashtë. Prandaj, sikur të ngjallej ai Aleksandri [a]) i ndjerë, që i pari bëri të mbahej në gojë emri i fisit dhe skeptri [b]) në zverk të gjithë atyre popujve; sikur të kthehej në këtë jetë ai mjeshtri i luftravet, Pirroja [c]), me siguri që nuk do ta njihnin Maqedhoninë e tyre, nënën e kryetrimavet, do ta braktisnin vëndin që e patën lënë vatër të lirisë dhe do ta përbuznin si të svetëruar.

Por, duke i lënë më njanë lotët për kohëra aqë të lashta, le ta kthej mëndjen — ashtu siç e kam dhënë fjalën dhe siç ia kam vënë qëkuri qëllim vehtes — në kohët më të reja. Cila ishte pamja e mbretërisë, cila pamja e burravet, e gjithë punëvet, pak më parë, kur ish gjallë Skënderbeu? Atëhere — dhe kjo konsiderohet zakonisht shumë e rëndësishme në punët njerëzore —, duke i dërmuar pothuaj krejt sulmet dhe forcat e Orientit me trimërinë e tyre luftarake, ata bënin që tërë bota të mos ua hiqnin sytë. Dhe, duke mos qënë të kënaqur që ta ushqenin atë farë lavdie vetëm brënda kufivet të veta, vrapuan të ndihmojnë edhe në ato luftrat aqë të kërdishme edhe shkretonjëse të Hungarisë. Dhe, pasi u hodhë më në fund në Itali, i vunë frenë tërbimit të galëvet [ç]) dhe e shpëtuan me aqë trimëri mbretërinë e Napolit. Çdo gjë e kudo atëhere ishte në gëzim e në festë, në çdo vënd ushtonte emri i ëmbël i lirisë, an'e kënd princërit dhe mbretrit e vegjël, të bashkuar me mënd e me zëmër dhe të gatshëm që të binden në vënd që të komandojnë, po rithurnin kush e kush më bukur figurën dhe portretin e krenarisë dhe të fatbardhësisë së dikurshme. Tani, që ai ka vdekur, vajti e shkoi pa pritur, si prej ndonjë pikëlli-

---

a) Aleksandri i Maqedhonisë (356 — 323 p. E. R.)

b) Sundimi.

c) Pirroja, mbret i Epirit. Barleti si Pirron, ashtu dhe Aleksandrin e Maqedhonisë i konsideron si figura të historisë së Shqipërisë.

ç) D.m.th. të francezëvet. Është fjala për ekspeditën që ndërmori Skënderbeu në Italinë e jugut më 1461-62 në ndihmë të mbretit Ferrante të Napolit. Këtu ai luftoi edhe kundër forcave ushtarake të René Anzhu, një pretendenti francez mbi fronin e Napolit.

mi të pamasë, çdo fat e burrëri. Nga kjo ndodh që në atë krahinë të mos gjësh, që ta përsëris shpesh, as vënd, as trup, as frymë, as zë të lirë. Dhe ka plakosur një mjerim i tillë, sa që shpesh bëj çudi se me ç'mënyrë do të mund t'ia dalim ne e t'i durojmë këto të zeza, po të mos e përmbajë fatin ndonjë neveri e të quhen mjaft dënimet që kemi vuajtur. Prandaj nuk do të thoshnja ndoshta kot se Epiri vdiq bashkë me kryetrimin, qoftë sepse kështu e desh rregullsia e fatit, qoftë sepse e tillë qe burrëria dhe kismeti i tij.

Por, ndërsa po e ngre pa dyshim aqë lart atë burrë, barra që kam marrë përsipër më rëndon e më trëmb edhe më shumë, sepse unë i peshoj mirë forcat e mia dhe e kam parasysh madhësinë e punës dhe lëndën e gjërë për t'u shkrojtur, e cila do të duhej të trajtohej nga një pendë më me fat dhe do të kërkonte, — siç u dëgjua të ankohej dikur për vehten e tij Aleksandri, — **«një lavdëtar më bilbil se unë»**. Me gjithë këtë, edhe pa dashur, mua po më rrëmben prej kohësh kjo dëshirë, e ndoshta jo pa vënd, sepse edhe dashuria e veçantë ndaj atdheut, edhe heshtja e mbajtur prej meje gjer në këtë ditë më çfajëson. Ka shumë vjet tanimë që unë, — ju them sinqerisht të vërtetën —, po e bëj zap këtë dëshirë për të shkrojtur, po hedh poshtë lutjet e shuma të miqvet, të cilët ma kërkonin këtë me ngulm, duke pritur me shpresë e zjarr në zëmër që kjo lëndë kaqë e gjerë të nxiste ndonjë shkrimtar, i cili të më lironte mua nga kjo barrë, duke u kujdesur kështu njëkohësisht edhe për mua, edhe për lavdinë e burrit aqë të shquar, dhe duke e shpëtuar atë nga harresa, që tanimë sa po vjen po i avitet e po trashet pa u ndjerë. Por asnjeri gjer tani s'e ka preferuar një mund kaqë të shënjtë, me gjithë që nuk pushojnë së botuari çdo ditë (më falni për shprehjen) fjalime të reja dhe **kujtime** të panumura, gjer në çpërdorim, sikur të mos jetë me të vërtetë më e shënjtë dhe më e bukur që t'u lësh brezavet të ardhëshëm trimërinë që kanë bërë të tjerët, se sa kujtimet që kemi pasur vetë, me qëllim që nga eksperienca e tyre shëmbëllat për qeverisjen e shtetevet dhe të popujvet të dalin më të sigurta se sa mësimet nga porositë tona. Nuk mund të qëndronja, pra, më gjatë, që të flas më lirisht, në një turp të tillë të një shpirti mosmirënjohës bashkë me të tjerët, dhe preferova që të dukem ndoshta, për ata që mendojnë kështu, më fort i pacipë sesa disi malok. Dhe asnjë mundim apo frikë nuk do të më bëjë tanimë që të heq dorë nga të shkrojturit, gjersa atë[a] nuk e prapësoi nga të vepruarit, sidomos sepse kjo gjë, që ndryshe mund të interesojë këdo, më takon sidomos mua. Dhe me të vërtetë, sadoqë nuk konsiderohen zakonisht aqë fort fajtorë për mosmirënjohje ata, që nuk lënë në monumente letrare trimëritë e popujve dhe të shtetevet të jashtëm, por mua më duket se s'ka turp më të madh mosmirënjohjeje, se sa të sillesh kësisoj me atdhenë, që, ndërsa ke mundësi ta ruash me ndonjë mënyrë nga vdekja dhe koha, pikërisht këtë gjë të lësh më nj'anë, i stepur nga një turp i paqënë, nga që nuk mundesh, siç thonë, ta shtrish dorën në vetë burimin. D.m.th., sadoqë duhet të ruhemi fort që lënda të mos i a kalojë pendës dhe që ne të mos marrim përsipër një barrë të pabarabartë me fuqitë tona, prapëseprapi puna e gjykatësit të

a) Skënderbenë.

drejtë do të jetë që të çmojë se sa zjarr dashurie ka patur kush për hir të atdheut e jo sa vlerë, sepse, për Perëndinë e pavdekëshme, cila rëndësi e cila vlerë ligjërimi do të ishte ajo që nuk do të dërmohej nga pesha kaqë e madhe e punës dhe nga rrethi kaqë i gjërë e nga larmia e vepravet të bëra? Ngado që të kthehem, veprat vigane të burrit më bërtasin, përmendoret e trimërivet aqë të mbëdha dhe të gjitha të një admirimi të pashoq më thërrasin nga çdo anë, sa që mëndja mbetet në dyshim nga mejtimi i një pune kaq të madhe. Por, po ai shkak që më shtyri mua të shkruaj, po ai vetë do të më ngushullojë kur të shkruaj. Dhe me të vërtetë, me qënë se asnjeri gjer tani s'e ka prekur këtë çështje, — gjë që e di, — prandaj unë, i vetëm, nuk do të mundem as t'u pëlqej shumë njerëzve, as të përbuzem krejt prej tyre, gjersa nuk gjënden shkrimtarë të tjerë të ndryshëm e të rëndësishëm, që, duke i patur pranë, t'i ndihmonin përpjekjes sime dhe me shkëlqimin e tyre të errësonin disi shkrimet e mia. Pastaj nuk më ngushullon ndoshta më pak edhe puna që unë u përgjigjem kështu dëshiravet të lëxonjësvet dhe të brezavet kureshtarë të së ardhmes. Unë nuk pata në këtë rrugë asnjë udhëheqës, që herë të mund t'i shkonja pas, ta imitonja, herë të përpiqesha t'ia kalonja me vrullin e mëndjes, si pas shembëllës së të cilit edhe vehten time ta rregullonja, edhe rendin e atyre që duhen thënë ta trajtonja; s'pata mundësi të shikoj as anale të vjetra, as historira të reja, të cilat, një njeriu të ri dhe që hyn në një det kaqë të madh, do t'i jepnin një farë ndihme. Por, megjithë këtë, nuk dyshoj kurrsesi se më pas do të jenë të shumë ata që do të provojnë të hyjnë në rrugën e hapur me shënja më të mbara dhe me dashamirësi më të madhe të perëndivet. Por sigurisht këto janë në dorë të fatit. Përkundrazi, çka më përket mua, unë do ta bëj pa dyshim me dorë në zëmër, do të përpiqem që asnjeri të mos mundet ta akuzojë punën time as për mungesë besimi, as për plogështi, sepse unë nuk kam shkruar trillime, por ato që më kanë treguar me kujdes më të mbëdhenjtë dhe ato që kanë parë me sytë e tyre disa që kanë marrë pjesë; dhe kam marrë parasysh besimin e shumë burrave që thonë të vërtetën dhe jo vetëm traditën e parëndësi dhe të pavlerë. Kështu gjithsecili t'ua vërë mëndjen këtyre me zëmërgjërësi, me qëllim që, pasi të dalim më në fund, po desh Zoti, jashtë stadiumit [a]), t'ia fillojmë, me ndihmën e të epërmvet, punës së kërkuar prej një kohe të gjatë me aqë lutje nga njerëzit.—

---

a) **Shprehja është figurative.** Stadiumi ishte vëndi ku ushtroheshin atletët për t'u matur pastaj jashtë tij.


MARINI BARLETII SCO
DRENSIS SACERDOTIS, DE VITA ET GESTIS
Scanderbegi, Epirotarum Principis,
Liber Primus.

POST antiquatam Turcorum imperij gloriam, & abolitum pene Ottomannorum nomen superato in finibus Armeniae Pazaite seniori Scytharum armis, Amurathes nepos ex eius liberis, qui ita forsan poscentibus fatis Graecorum levitate tot Christianorum futuris malis fuere, post multas suorum contentiones, & domestico effusum sanguine, primus avorum regnum foeliciter obtinuit,

## MARIN BARLETI

Prift shkodran.

## MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT PRINCIT TË EPIROTËVET.

### Libri i parë

Kur, me disfatën që pësoi Bajaziti i moçëm [a]) në tokat e Armenisë nga armët e skythasvet [b]), lavdia e fuqisë së turqvet perëndoi dhe emri otoman thuajse s'ndihej më, Murati [c]), nip i tij nga të bijtë, të cilët, ndoshta pse kështu e desh fati, shpëtuan [ç]) nga mendjelehtësia e grekëvet dhe në të ardhmen u bënë për të krishterët shkak i gjithë atyre të këqiave, pas shumë grindjesh të të vetvet dhe gjakderdhjesh familjare, i pari shtiu në dorë fatbardhësisht mbretërinë e stërgjyshëvet, solli përsëri në vënd mirëqënien, rriti fuqinë dhe e bëri emrin e turqvet më të tmeruar se ç'kishte qënë ndonjëherë më parë. Me gjithë këtë, duke u marrë herë me stabilizimin e punëvet në Azi e në Europë dhe herë me ndjekjen e popullsivet të Greqisë për t'u rrëmbyer nga duart mbretërinë, ai qe i shtrënguar të qëndronte për disa vjet larg Maqedonisë [d]) dhe krahinavet kufitare.

Gjatë kësaj kohe, në Epir, — që të mos kujtoni se dëshiroj të zgjatem fort qysh në fillim me historitë e huaja —, shquhej ndërmjet mbretërvet të vegjël dhe princërvet të tjerë emri mjaft fisnik

---

a) Bajaziti I. sulltani i turqvet otomanë prej 1389-1403.

b) Të mongolëvet; është fjala për disfatën që pësuan turqit më 1402, në betejën e Ankarasë, nga Timurlengu.

c) Sulltan Murati II (1421-1451).

ç) D.m.th. nga vrasja prej Timurlengut.

d) «Shqipërisë».

4 — 458

i Gjon Kastriotit për sundimin e tij si në qytete të tjerë, si në Krujë veçanërisht. Dhe me qënë se nuk e quaj me vënd që fisi i Skënderbeut të mbetet krejt i panjohur, por edhe s'kam ndërmënd që të përshkruaj tërë vargun e të parëvet të tij, do të jem i kënaqur të prek vetëm një gjë, se krerët e fisit të Kastriotëvet kanë rrjedhur nga Mati prej një dere fisnike dhe se kanë sunduar në Epir njëkohësisht me lavdi e fatbardhësi. Mbi të gjithë, siç fillova të tregoj, ishte pikërisht Gjoni ai që spikati për urtësi, rëndësi e shpirtmadhësi të paepur, pastaj edhe për virtute të tjera, si edhe për bukurinë e rrallë të trupit, në se në këtë rast vlen të përmendim edhe këtë veti [a]. Gruaja e këtij e kish emrin Voisavë, të cilën e bënin jo të padenjë për atë burrë më nj'anë i ati shumë fisnik, princi i tribalëvet [b]), m'anë tjetër bukuria, sjellja dhe shpirti i saj i lartë për mbi natyrën e femrës.

Asaj mund t'i bëhen lavdërime ndoshta jo më të vogla edhe për filizat e reja, për të cilat me të drejtë përmënden zakonisht gratë, sepse thuhet që lindi dhe rriti nëntë fëmijë, pesë femra: Marën, Jellën, Angjelinën, Vlajkën, Mamicën, të tjerët meshkuj: Reposhin, Stanishin, Kostandinin dhe Gjergjin. Më i vogli nga mosha ishte Gjergji, të cilit më vonë tek barbarët, [c]) siç do ta shohim në vëndin e duhur, iu dha emri Skënderbeg.

Por, përpara se të kaloj më tutje, mendoj se s'duhet lënë me nj'anë ajo që u çfaq thuaj si mbrekulli dhe u profetizua prej shumë vetëve dhe që unë e mora si një lavdi të këtij njeriu, ndonse e di mirë se shumë vetë s'do ta përfillin fare këtë thënie si diçka shumë të ngjashme me përrallat e vjetra. Thonë pra se, kur e ëma mbeti me barrë me të, pa në ëndërr se lindi një dragua aqë të madh, sa që mbulonte gati gjithë Epirin, kokën e shtrinte ndërmjet kufijvet të turqvet, të cilët i përpinte me gërmazin e vet të gjakosur, ndërsa bishtin e mbante në det ndërmjet kufivet të krishtera dhe sidomos të shtetit venedikas. Gjoni, me t'iu rrëfyer ëndërra, nga që ajo s'ishte një punë që të hetohej me anë rropullish [ç]) apo që të kërkonte për shpjegonjës Apollonin [d]), e qetësoi me gëzim të madh të shoqen dhe profetizoi me lehtësi se prej saj do të lindte një burrë i përmëndur në luftë e në vepra, i cili do të ishte armiku më i rreptë i turqvet dhe njëkohësisht kapedani i tyre më fatbardhë, mbrojtës i fesë së krishterë dhe nderonjës i përherëshëm i pushtetit të venedikasvet.

Ky at plot kujdes as vetë s'u gënjye, as të tjerët s'i gaboi; përkundrazi, besimi në profetinë e tij u bë edhe më i madh, kur lindi djali, sepse një shënjë tjetër krenarie luftarake shumë më e bukur dhe më e ndritur u pa në krahun e djathtë të fëmijës, një shpatë e shkruar me një mënyrë që dukej si t'ish bërë me dorë.

O bujari e shënuar e natyrës! Edhe kur lindin foshnjat na jep

---

a) Barleti e quan të nevojshme që edhe këtë hollësi ta thotë, sepse edhe bukuria trupore është një stoli e çmuar për njerinë.

b) Emër i një fisi, i cili në kohë antike, banonte në trevat e Maqedhonisë dhe e Bullgarisë së sotme. Me këtë emër Barleti këtu dhe gjetiu quan banorët sllavë të këtyre vëndeve.

c) Barbarë quan Barleti turqit.

ç) Të brëndëshmet e berrit. Ëndërra, pra, ishte e lehtë për t'u shpjeguar.

d) Apolloni përmëndet edhe për fuqinë e tij profetike.

mësime dhe mu në trup të tyre skalit shënja, që pastaj pa tjetër duhet të japin pasojat e veta! Më vonë fëmija, me njëherë sa po ia lejoi mosha, zvarrisej drejt armëvet dhe shigjetavet dhe me këto stërvitje fillestare të moshës së njomë ai jepte prova të tilla, sa që kushdo i shihte qartë shënjat e trimërisë së ardhëshme.

Pas kësaj te ky djalë vërehej nga dita në ditë një sjellje e tillë, një hijeshi e tillë zakonesh dhe një përkushti aqë e paprerë për fenë e krishterë, sa që të gjithë ngulnin sy e vëmëndje mbi të. Prindërit, vëllezërit dhe banorët e tjerë të asaj krahine vetëm atë shikonin me admirim të heshtur, vetëm për të flitej kudo e përshpëritej me gëzim të madh nga populli, si për një gjedhë a) të rrallë që kishte nxierrë në dritë ai shekull. Dhe me të vërtetë, përveç këtyre shënjave paralajmëronjëse të natyrës, atij nuk i mungonte edhe një farë hiri e bukurie e trupit, që hijeson gjithëçka.

Por fati nuk u lejoi prindërvet plot kujdes e dëshirë që të mblidhnin, si të them, nga ky shërmend b) kaqë i mbarë ndonjë frut. Sepse, kur Murati, pasi vuri nënë zgjedhë grekrit, i ktheu armët kundër Maqedhonisë, të cilën me një luftë të vazhduëshme e dërmoi dhe e çkatërroi, Gjoni, i lodhur nga lufta e paprerë dhe i raskapitur nga dëmet e pambaruara, u detyrua të kërkonte paqe; por kësaj ia arriti vetëm me kusht që t'i jepte peng të gjithë të bijtë. Zor t'u vihet prindërvet një detyrim më i madh dhe pranga më mizore e më të urryera. Dhe me të vërtetë, ç'ngushullim u mbetej prindërvet nga paqa, nga mbretëria e shpëtuar me atë mënyrë? Me gjithë këtë, ç'farë s'i shtyn të bëjnë njerëzit frikacakë e zeza dëshirë për të jetuar dhe lakmia plot shqetësime për të mbretëruar? — Pleqtë fatzinj e panë më të udhës t'ia mbanin besën një armiku c) aqë gjakatar e njëkohësisht të humbisnin gjithë ata fëmijë, se sa ta shtynin për më vonë rrënimin e fatit të tyre të lëkundur. Kështu, bashkë me të vllezërit u dorëzua edhe Gjergji, për të cilin shumë më fort se për gjithë të tjerët u pikëllua shtëpia dhe gjithë populli. Por baba nuk e humbi nga ky shkak shpresën që pat qysh përpara për të birin dhe, pasi i u derdh veçanërisht atij dhe e mbyti me të puthura e përqafime të shuma, u nda prej tyre duke i bërë thirrje Perëndisë që shpresa të mos i shkonte kot. Dhe dikush nga populli, duke i uruar djalit jetë të gjatë dhe moshë burrërore, tha se Murati në Gjergjin kish për të rritur armikun dhe zjarrin e shtëpisë së vet.

Djemtë, me t'u shpënë tek otomani, ç) provuan pabesinë e parë të tij: duke shkelur besën d) e dhënë prindërvet të tyre, ai i detyroi të bëheshin me njëherë synet, sipas zakonit muhamedan.

Mendoj se nuk është keq të them këtu disa gjëra për këtë çështje, me qënë se të kënaqin, kur i dëgjon.

Turqit ruajnë në këtë pikë një zakon aspak të ndryshëm nga ai i Judejvet, përveç shtesës që i është bërë me urdhërin e Muhametit. Përpara se dikush të bëhet synet, në qoftë se është i zoti të arësye-

---

a) Gjedhë = model.
b) Degëzë hardhie. «Shërmend» është Skënderbeu me virtutet e tij.
c) D.m.th. Sulltan Murati.
ç) D.m.th. Murati, si Osmanlli.
d) Besën që të mos i kthente muhamedanë.

tojë, sillet në mes të turmës dhe, sipas porosisë së një prifti nga ata që i quajnë dervishë, qet gishtin tregonjës dhe duke qëndruar më këmbë e duke shikuar qiellin, thotë me zë të lartë, sa që të mund të digjohet mirë: «La, Ila, La, Mehmet rezulam», d.m.th. «Zoti, Zoti, Zoti është një dhe Mehmeti, profeti i tij». Pastaj, si të jetë bërë synet nga ndonjë që ia di kësaj pune, sillet përpara popullit dhe, duke ia shlyer emrin e parë, i venë një tjetër. Në rast se më parë ka qenë i krishterë apo i ndonjë sekti tjetër, të gjithë të pranishmit, me gatishmëri dhe gëzim shumë të madh i sjellin dhurata, e lavdërojnë, e puthin dhe pas kësaj i caktohet nga arka shtetërore një shtëpi dhe ushqimi.

Por, duke u larguar këtu pakëzë nga tema, do të përshkruaj cilët janë dhe si janë urdhërat në fenë muhamedane dhe turke, rendet dhe shkallët e priftërinjvet apo të fetarëvet. Të parët, që tek ata i përkasin urdhërit dhe kultit më të rreptë, quhen dervishë. Për këta ne folëm pak më parë dhe mund të konsiderohen si tek ne fretrit që quhen observantë [a]). Por këta, në kohën kur mbretëronte Bajaziti, sulltani i tyre [b]), bir i Mehmetit të fundit, duke dalë nga rruga e tyre dhe duke bërë krime në shumë vënde, u çdukën dhe u çfarosën krejt prej tij për shkak të këtyre kobeve dhe krimeve që kryenin. Këta, nën maskën e shenjtërisë e të fesë, shkonin si lypës në vënde të vetmuara, zinin udhët, kryq, rrugët e shtigjet, ku do të kalonin tregëtarë, të huaj e udhëtarë, dhe sa herë që gjënin rastin, u lëshoheshin si hajdutë të egërsuar, u binin në qafë, i vrisnin dhe u merrnin çdo gjë. Kur i vajti në vesh kjo gjë Otomanit, u zëmërua fort dhe dha urdhër që t'i shuanin të gjithë e të mos linin, siç thamë, këmbë prej tyre në mënyrë që të mos u ndihej më emri.

Pas këtyre vinë në radhë të dytë hoxhët, siç quhen në gjuhën turke, me të cilët mund të konsiderohen se janë të ngjashëm e të barabartë tek ne fretrit që quhen konventualë. Pas këtyre, në radhë të tretë, vinë talasmanët, të cilët zënë vëndin e fundit, të ngjashëm me atë të priftërinjvet që quhen shekullarë. Pra, vetëm këta të tre urdhëra, shkallë dhe rende priftërinjsh apo fetarësh gjënden në sektin turk, të cilët kujdesen e shërbejnë në çdo detyrë fetare dhe priftërie, në ceremonitë dhe në faltoret e tyre. Tani le të kthehemi në temë.

Epirotëvet [c]), pasi ua ndrruan emrat e parë, u vunë të tjerë, të ndryshëm, sipas zakonit të asaj gjindjeje. Gjergji, qoftë rastësisht, qoftë sepse ishte më i dalluari ndër të tjerët për natyrën e tij, e s'di se ç'gjë të pazakontë dukej se kishte, u quajt Skënderbeg, që është baras me tonën: Aleksandër Zot. Kjo ngjarje u festua me gëzim shumë të madh nga Murati, ashtu siç' e kanë zakon të bëjnë tek ne, kur shohin se dikush kthehet në dritë e në shpëtim, pasi të jetë spastruar nga ndyrësitë e judejvet. Për ta u dekretuan të ardhura të shuma e për nder; por Sulltanit ia kishte qefi sidomos Skënderbeun, si për vetë natyrën e tij, si për moshën, — sepse sa po kishte hyrë në vitin e nëntë. Ai nuk e la edhe pa mësonjës të ndryshëm, se kjo

a) Murgj që ndjekin regullin e Shën Françeskut.
b) Sulltani Bajazid II (1481-1512), i biri i Mehmedit II.
c) Djemvet të Gjon Kastriotit, që quhen «epirotë», dmth. shqiptarë.

moshë është më e aftë për të mësuar. Kështu, brënda një kohe të shkurtër, mëndja e tij e gatëshme për çdogjë mësoi gjuhën dhe letërsinë turke, arabe, greke, italike dhe sllave. E ndërsa bashkë me moshën po i shtoheshin pak nga pak edhe fuqitë, djaloshin e pushtoi vetëm një dëshirë: të mos i shpëtonte asgjë pa provuar në trimërinë luftarake dhe të jepte për çdo gjë prova gati të pabesuëshme të gatishmërisë trupore, herë me shpatë, herë me hark e shigjetë, herë si kalorës e herë si këmbësor, të bënte gjithëmonë me guxim diçka më të madhe se mosha e tij. Dhe përpara se fuqia trupore të arrinte në një shkallë me guximin e shpirtit, ndërsa vrulli shpirtëror nuk dukej ende i mjaftë për t'u bërë ballë mundimevet të luftës, i lindi dëshira që, duke u matur ditë për ditë me moshatarë të vet në ndeshje të ndryshme për t'i parë njerëzia, të siguronte për vehte simpatinë e të gjithëvet dhe sidomos të vetë Sulltanit, të fitonte çdo ditë një farë lavdie dhe kështu ta kishte të shtruar që më parë rrugën drejt shkëlqimit të ardhëshëm dhe rritjes së emrit.

Pas pak, në një moshë tanimë të formuar, me krahët e vet viganë, ai përballonte detyra të vështira edhe për një burrë të fuqishëm, duronte urinë, etjen, të ftohtit, vapën, pagjumësinë, dhe me këto gjëra, duke u stërvitur pa prerë, u gatit shumë mirë, brënda një kohe të shkurtër, për çdo fushatë ushtarake. Prandaj Murati nuk desh më që ai të qëndronte për më gjatë pranë tij si një person i thjeshtë, dhe e nderoi së pari me gradën e sanxhakut [a]). Ky titull i nderuar tek turqit është i dyti pas Pashëvet. Me gjithë këtë kjo detyrë fiton një autoritet më të madh apo më të vogël, sipas së drejtës më të madhe apo më të vogël që i atribuon asaj vetë zëmërgjerësia e Sulltanit. Skënderbeu, pra, atëhere u vu në krye të pesë mijë ushtarëve kalorës. Gjithashtu edhe vllezërit e tjerë u nderuan me grada të njëjta dhe u dërguan me detyra të ndryshme e në vënde të ndryshme, sipas nevojavet të luftës, duke fituar çdo ditë emër mjaft të madh. Më në fund ai, jo shumë kohë pas kësaj, sa po kishte kaluar të tetëmbëdhjetat, u nis me urdhër të Sulltanit për në Azi duke ndjekur flamurin e të tjerëve dhe duke fluturuar nga gëzimi që po ia niste kësaj pune; atje provoi për herë të parë fatin e luftës dhe ngjeu të djathtën e vet, të etur prej kohe, me gjak armiku. Atëhere, në luftrat që, siç ndodh zakonisht, u ndezën atje njera pas tjetrës, ai mori pjesë me forcat e veta në shumë fushata dhe u kthye fitimtar tek Otomani bashkë me shokët. Në këto fushata u mbuluan nga hera me lavdi si privatisht, ashtu edhe publikisht, veprat trimërore, burrëria dhe veçanërisht fati i tij. Gjithë krenaria e fitores, gjithë përfundimi i luftës i atribuhohej me këmbëngulje atij dhe ushtarët me dashuri e brohori, pa e përmendur pothuaj fare emrin e komandantit të ushtërisë, ia mveshën vetëm atij ngadhënimin dhe lavdinë e fituar mbi armikun e mundur. Tiranin [b]) nuk e kishte pushtuar ende zilia smirëzezë e trimërisë dhe sadoqë karakteri dhe fati i bar-

---

a) D.m.th. të Sanxhak-beut, Komandantit dhe qeveritarit të një njësie administrative-ushtarake të perandorisë.

b) Kështu quhet rregullisht Sulltani nga Barleti.

dhë i këtij njeriu nuk mund t'i shpëtonte dot kësaj së keqeje,[a] me gjithë atë, mosha djaloshare, e parrahur dhe e padjallëzuar, lakmonjëse po, por jo dorështrënjtë në lavdi, i bënte përkundrazi për vehte zëmrat e të gjithëvet. Kështu ai u nderua si askush tjetër nga Murati me fjalë e me dhurata.

Pas një pushimi të shkurtër që i u dha atij, erdhën lajme për lëvizje të tjera nga Azia, sepse turqvet s'u mungojnë kurrë luftrat. Për këtë u zgjodh me vendim të prerë dhe të njëzëshëm Skënderbeu; atij i u dha komandą e përgjithëshme e ushtërisë dhe u dekorua me shënjat e komandantit suprem për shkak se kishte dalë faqebardhë në luftën e mëparëshme.

Duke zbritur, pra, në fushën e luftës dhe duke i shpartalluar me aqë shpejtësi sa dhe me sukses kundërshtarët, fitoi lavdi më të madhe se përpara, sepse përveç provavet vigane të ushtarëve, ai i solli Otomanit edhe dëshmi të tjera shumë më të sigurta të asaj lavdie dhe fatbardhësie: numurin e madh të robërvet, plaçkën e armiqvet të vrarë, flamuj ushtarakë dhe mjete të tjera luftarake aqë të shuma, sa s'dinin ç't'i bënin; përveç kësaj, ushtria u kthye aqë e padëmtuar dhe gati e pacënuar, sa që dukej me të vërtetë si e mundur;[b] me gjithëse ishte ngadhënimtare, në të s'shihej asnjë gjurmë e përleshjes.

Murati admiroi më fort urtësinë e Skënderbeut se sa përfundimin aqë fatbardhë të luftës, sepse ky përfundim nuk ishte lavdi e fatbardhësi vetëm e njerit, por e të gjithëvet; përkundrazi, fruti i urtësisë dhe i planevet i përkiste vetëm mendjehollësisë së tij. Prandaj, pasi iu rrit shpërblimi dhe iu shtua ushtria, ai u dërgua përsëri në ato vende dhe gati u syrgjynos atje, gjersa t'i shtronte Tiranit disa popuj e qytete. Por fati kurrë nuk la pa ia plotësuar dëshirat këtij djaloshi, dhe ia plotësoi me kohë; kështu ky i dha fund çdo gjëje ashtu siç e mendonte, e zgjeroi perandorinë otomane edhe më tepër nga ç'i kish qënë caktuar dhe fitoi tanimë një emër shumë të madh edhe në popujt e jashtëm.

Kur u kthye në Adrianopojë, pas shpartallimit të armiqvet të jashtëm, gjeti atje një tjetër kundërshtar. Na kish ardhur atje nga Skythia një luftëtar, i egër dhe i çkalluar më tepër se sa trim, i cili i ftonte të gjithë ata të rrethit të Tiranit, në dëshironte kush të matej me të me shpatë. Ai pat propozuar këtë lloj dyluftimi: të dy do të qëndronin të çveshur në një vënd të ngushtë dhe do ta provonin fatin vetëm me shpatë. Barbari e pat marrë këtë vëndim kaqë të çmëndur ose nga që s'e kishte për gjë jetën dhe gjakun e vet, ose nga shpresa ndoshta e kotë që ushqente, se nuk do të gjëndej njeri që ta provonte një fat aqë të dyshimtë, për shkak të rrezikut që i varej mbi kokë. Kështu ai shpresonte se do t'i fitonte vetë pa duel edhe lavdinë edhe çpërblimet. Murati kishte shpallur për fitonjësin dhurata jo sido, me qëllim që të nxitej dikush së paku nga shpresa për fitimin e tyre, sepse fitimi vetëm i emrit të thatë nuk i tërheq fort njerëzit. Me gjithë këtë, të gjithë e përbuznin këtë

a) Barleti, për të ngritur sa më lart figurën e Skënderbeut, thotë se karakteri dhe fati i tij do të ngjallnin pa tjetër zilinë dhe smirën tek njerëzit.

b) D.m.th. si një ushtëri e mundur që dorëzohet pa kundërshtuar fare.

nder kaqë ugurzi dhe këto çmime po aqë ugurzeza. Atëhere Epiroti u ngrit për habi të të gjithëvet dhe tërë guxim tha:

«Nuk do t'i shpiesh, o skythas, në shtëpi këto çmime dhe këto lavde pa derdhur gjak dhe nuk do të largohesh së këtejmi më i nderuar e më i ngarkuar me këtë plaçkë, veçse po të vritem unë. Prite, pra, kundërshtarin e dëshiruar prej kaqë kohe, megjithëse kjo farë ndeshjeje, e përshtatur më fort për kafshët e egra, mundet dhe duhet përbuzur nga burrat trima, duke ruajtur nderin. Por le të më lejohet një herë edhe mua që ta përbuz këtë trup, sepse edhe ti ke të njëjtën arësye të ruash trupin dhe gjakun tënd; por s'ka gjë më të ulët e më të përbuzur për një njeri që kërkon lavdi. Prandaj unë sot këtë gjak do t'ja kushtoj si dhuratë Muratit dhe rrethit të tij».

Skythasi nuk u trëmb aspak: përkundrazi, ai po përpiqej t'i shtinte frikën me fjalë edhe më mburramane, duke e quajtur çunak, sepse ndodhej akoma në moshën rinore e s'ia kishte ashpërsuar ende fytyrën e këndëshme qimja e mjekrës. Atëhere u përcuallën që të dy pranë Tiranit nën britmën shurdhonjëse të turmës dhe u caktua vendi i ndeshjes ashtu siç e pat kërkuar barbari. Pasi i çveshën që të dy robat dhe të brendëshmet, këcyen lakuriq mu aty në mes, ndërsa sytë e të gjithëvet nuk shqitëshin nga kjo pamje e paparë ndonjë herë. Dhe sadoqë Kastrioti tregonte një besim tepër të madh me fytyrën dhe fjalët e veta, me gjithë këtë, një shqetësim shum i madh, i përzier me dhimbje, pushtoi zëmrat e spektatorëvet. Mosha, bukuria e trupit dhe hijeshia e gjymtyrëvet që kishin para syvet, zgjoi shumë dhëmbje dhe simpati për të. Shtati i tij i lartë e i hedhur; krahët që s'ishin parë më të bukura tek njeri; qafa e fuqishme dhe e përkulur, si e atletëve; gjerësia e supevet e admirueshme; ngjyra e bardhë si e derdhur në të kuq të padukëshëm; shikimi i syvet as i egër, as i fjetur, por shumë i këndëshëm. Këto ia rritnin shumë virtutet e tjera dhe dukeshin se ia shtonin mirësinë shpirtërore.

Të patrëmbur rrëmbyen shpatat e shkurtra, — sepse ngushtica e vëndit nuk i lejonte të gjatat, — hynë në vëndin e caktuar dhe qëndruan atje nën një heshtje të madhe të turmës. Aty s'ishte për të vepruar me ndonjë plan apo duke u menduar shumë, por me një dorë të fuqishme e të shpejtë. Të ngrehur që të dy për goditje, skythasi i pari iu lëshua kundërshtarit dhe me shpatën e vet të mprehtë iu mat në ije. Skënderbeu e përkuli fort gjithë trupin e u bë si një hark dhe, duke ja kapur në të njëjtën kohë barbarit dorën e djathtë me dorën e vet të mëngjër, i shpëtoi goditjes dhe njëkohësisht ia ngjeshi mirë shpatën e ia preu gërmazin me gjithë arteret. Ai u përplas përdhe duke belbëzuar dhe e mbuloi tërë vëndin po thuaj me trupin e vet të madh. Ata që kishin ardhur për të parë, e ngritën menjëherë, ndërsa rojet mbretërore vrapuan dhe me gëzim e shpunë tek Murati djaloshin, që s'kish pësuar asnjë dëm e s'kish ngrënë asnjë goditje. Tërë gëzim e me duar të gjakosura ia dorëzoi Tiranit kokën e kundërshtarit të vrarë. Shpërblimin e mori kundër dëshirës, sepse thoshte se e mori përsipër këtë barrë jo për argjënd, as për flori, por për të mbrojtur nderin e vëndit dhe për t'i thyer hundët kryelartësisë barbare. — E në qoftë se nga njera anë burrëria e tij aqë e ndritur

ngjallte smirë ndër njerëz të rangut të tij, nga ana tjetër bujaria e karakterit dhe shkathtësia e mëndjes e shuanin atë smirë.

Nuk do t'ia përtoj të përmënd këtu edhe një trimëri tjetër, që ai e kreu me të njëjtin guxim e me po atë armë dhe që nuk meriton një lavdi më të vogël. Kur u nis për në Bytini [a] bashkë me Muratin, më tepër për dëfrim se sa për luftë, ndërsa ndodheshin në qytetin e Bursës [b], që tani është kryeqytet i perandorisë aziatike, erdhën fluturimthi tek Tirani dy burra nga Persia, me veshje të shënuar, sipas zakonit të asaj gjindjeje, dhe me bukuri të rrallë të trupit. Emrat e tyre ishin Jahja dhe Zampsa. Këta kërkuan prej tij [c] që t'i merrte ushtarë me rrogë, duke mbrojtur çështjen e njeri tjetrit më tepër me një farë paturpësie se sa me bindje për burrërinë e vet; ata ngrinin në qiell veprat e tyre dhe ndihmonin njeri tjetrin duke dëshmuar për shoqi shoqin. Më në fund Zampsa, më i vogël nga mosha, tha: «O mbret i madh, që të mos duket se kemi ardhur me fjalë të kurdisura vetëm për këtë punë, d.m.th. që të kërkojmë rrogë prej teje, dhe me qëllim që të mos çfaqet tek ne ndonjë këmbëngulje e pakuptim dhe ndonjë guxim i pamënd për këtë punë, e cila zgjon ndonjë dyshim, ja, ne jemi gati të të japim ty vullnetarisht prova të dëshiravet tona që të mos themi të guximit tonë të madh. Po ftojmë gjithë burrat më trima që të na gjykojnë me shpatë a jemi të denjë apo jo të rrojmë nën hijen tënde». Duke treguar kalin, shpatën, patërshanën e mburojën dhe pjesën tjetër të trupit të çveshur nga çdo mjet mbrojtjeje, ata thanë se vetëm kështu kishin për t'u ndeshur. Murati, si i epshëm që ishte, u foli me mirësi dhe u dha fjalën se asgjë nuk do t'u mungonte nga ana e tij. Pastaj, duke shtënë sytë rreth e rrotull sa andej këndej, po priste a do ta pranonte kush të matej me ta. Por, duke parë se gjithë të titë po qëndronin si memecë e se po tregonin heshtur frikën e tyre, mendoi turpin që do të kishte, po të kalonte kështu pa u ndëshkuar kjo pacipësi e persanëvet; prandaj u kthye nga Skënderbeu, të cilit ia dinte mirë krenarinë dhe guximin e madh, dhe, me gjithë që mendoi se do të vihej në një provë të rrezikshme, prapë së prapi nuk do ta humbiste jetën, i tha: «Ç'pret, ti, or bir, trim i trimavet? Për ty është kjo lavdi, ty të presin këto çmime. Eja, tregoje edhe sot këtu përpara nesh rininë tënde të shënuar dhe të djathtën tënde të pamposhtur».

Kastrioti, pa u vonuar aspak, i puthi, sipas zakonit, këmbët sulltanit, kërkoi kalin dhe armët dhe, duke u brohoritur me të madhe prej turmës, dolli në shesh të burravet, që ish caktuar për ndeshjen. Si thirri pranë tij kundërshtarët, i pyeti pa u trëmbur se ç'farë rregulli dëshironin të mbanin gjatë ndeshjes. U vendos që i pari ta provonte fatin Jahja, i cili, po të fitonte, t'i jepte fund ndeshjes, e po të mundej, ta vazhdonte ndeshjen shoku i tij me të njëjtin kusht. Skënderbeu nuk u kundërshtoi, me gjithëqë njerëzit e mbretit iu derdhen rreth e përqark duke thënë se ishte e padrejtë që ai, në rast se dilte mundës, i lodhur dhe ndoshta i plagosur, të rrezikonte vehten përballë një kundërshtari të freskët e të paprekur. Si u largua

a) Bytini — krahinë në V.P. të Azisë së Vogël.
b) D.m.th. të Brusës. në Azinë e Vogël.
c) D.m. th. prej Sulltanit.



pas pak turma nga vendi, arbitri dha me zë shenjën. Burrat u dhanë kuajvet dhe u lëshuan kundër njeri tjetrit. Persani, duke e ngulur majën e heshtës në mbu rojën e kundërshtarit dhe duke rënduar me fuqi të madhe mbi të, me qëllim që ta rrëzonte armikun nga kali, e theu heshtën. Epirotit, i cili ia kishte vënë synë vetëm kokës së kundërshtarit, i shkoi dëm çdo goditje. Kështu, të dështuar që të dy, po largoheshin njeri nga tjetri për t'u ndeshur më në fund me shpatat e tyre. Por Zampsa, të cilit s'i durohej, u lëshua kundër Kastriotit me shtizën e vet mizore, pa pritur përfundimin e shokut. Skënderbeu, duke arësyetuar se s'ishte koha në atë rrezik për të akuzuar me fjalë të kota, si ndonjë grindavec i ngathët, pabesinë e kundërshtarit, me një herë u bë gati për goditjet e reja, ia nguli synë e ia përshkroi tej për tej me patërshanë fytin armikut që po i sulej. Me ta përplasur këtë përdhe, i lëshohet me shpejtësi Jahja, i cili, duke i thirur kundërshtarit me zë të tmerruar e me pallë çveshur, desh e dërmoi. Fitimtari [a]), duke rrotulluar me shpejti kalin, iu kthye e ia priti sulmin me shpatë edhe ky të çveshur. Dhe ndërsa, pas tri goditjesh nga të dy palët, po përpiqeshin që t'i derdhin gjakun njeri tjetrit, Skënderbeu ia qëlloi e ia rrëmbeu këtij burri me një fuqi të atillë goditjeje krahun e djathtë, atje ku bashkohet me qafën, sa që kali fatzi tërhoqi atë ditë, si të thuash, dy kufoma të të zotit. Kështu dy burra të fortë ranë atë ditë nga dora e një të vetmi për gëzimin më të madh të spektatorëvet. Por edhe sikur t'i kishin shpëtuar këtij fati, nuk do të mund t'i shpëtonin sigurisht zëmërimit të Muratit, sepse këta e vunë në mes ushtarin e tij me pabesi të madhe e me mënyrë tradhëtarësh.

Kastrioti u paraqit tek mbreti [b]) si triumfator për fitoren e dyfishtë dhe i ngarkuar me të dy kokët. Tanimë të gjitha trimëritë e mëparëshme që kishte bërë në luftë, ashtu edhe kujtimi i freskët i Skythasit, u fikën përpara lavdisë së re. Mbreti, purpuratët dhe pastaj gjithë shokët e tjerë e nderuan begatisht me dhurata të ndryshme, duke e quajtur mbrojtës dhe shpëtimtar të nderit të përgjithëshëm.

Ndoshta kam ngulur këmbë shumë tepër në këto vepra të këtij burri; por një lavdi e tillë më duket mua se është më e rëndësishmja dhe krejtësisht e tyrja për luftëtarët, sepse ato që bëjmë në luftë e sipër, i kemi të përbashkëta me të tjerët, përkundrazi, këto i bëri vetë Kastrioti me dorën e vet. Prandaj unë e gjeta më të udhës që

---

a) D.m.th. Skënderbeu.
b) D.m.th. tek Sulltani, siç e quan shpesh Barleti.

fjala jonë, po qe se është kështu nevoja, të jetë më tepër vërshonjëse se sa e papëlqyer [a]), sidomos sepse në vepra të tjera të tilla, të cilat ai ka kryer e që mua do të më duhet t'i tregoj për së afërmi, kam për të përdorur një stil më të matur.

Në lidhje me praninë e rrezikut dhe me vetë rëndësinë e ngjarjes, nuk është aspak më e vogël ajo që bëri në pushtimin e Nikomedisë [b]), të Brusës e të Otresë, qytet jo i parëndësishëm i Azisë, në sy të Muratit. Ai u ngjit i pari në mur, nguli flamurin fitimtar, hyri pothuaj se vetëm në qytet dhe e pushtoi. Pastaj u dërgua në Evropë shpesh kundër të krishterëvet, grekërvet dhe e hungarezëvet, dhe fitoi emër më fort të një komandanti të urtë se sa të guximshëm. Dhe me të vërtetë, duke parë se ishte medoemos i detyruar që të luftonte dhe se kësaj domosdoshmërie s'mundej as t'i bënte bisht pa ngjallur dyshime, as t'i përulej pa dhimbjen më të madhe, i lutej mbi të gjitha Zotit që t'ia largonte këtë farë lavdie e të mos lejonte që ai të bëhej i egër në derdhjen e këtij [c]) gjaku. Sepse vetëm në dukje dhe në veshjen e jashtme i ruante ai marrëzitë muhamedane, kurse brënda në shpirt i ruante me ngulmin më të madh mësimet e krishterë. Por gjersa fati e deshte kështu, ai, sa herë që marshonte kundër tyre, kërkonte vazhdimisht si e si që edhe ata t'i dëmtonte sa më pak, edhe ushtërinë, që i dorëzohej, ta ruante të pacënuar.

Kështu, pra, ai i dilte mb'anë çdo gjëje edhe kur ishte puna për t'u kujdesur për kampin, edhe kur ia fillonte betejës, dhe ruante nga ana tjetër edhe masën e duhur të një udhëheqësi të kujdesuar e të një komandanti të pashoq, me qëllim që edhe për të krishterët të mos ishte i dëmshëm, edhe maturia e ngurimi i tij të dukeshin se buronin më tepër nga mënçuria dhe urtësia ushtarake se sa nga ndonjë dhelpëri e mungesë përvoje, apo nga ndonjë farë frike. Ai vepronte gjithëmonë me mënyrë që, sa ishte e mundur, edhe vetë të mos lejonte të thyhej, edhe të krishterëvet t'u jepte me të gjitha mënyrat rast shpëtimi dhe, kur nuk mund të vepronte ndryshe, t'i kapte të gjallë, duke gjykuar se robërimi është më i duruëshëm për ta se sa vdekja. Ushtarëvet të vet, si atë herë kur ishin në kamp, ashtu edhe atë herë kur ishin në zjarrin e luftës, u fliste e i nxiste me mënyrë të atillë, që dukej se seicilit i ngjallte herë turpin dhe herë i kallte frikën. Pastaj, kur beteja egërsohej, me zgjuarësinë më të madhe e vinte vehten dhe ushtërinë në një gjëndje të atillë vështirësie, sa që pastaj i siguronte vetes nga Murati për shpëtimin e ushtërisë më tepër lëvdata, se sa i siguronin të tjerët vetes së tyre lëvdata për fitore të shuma e të shënuara. Kështu asnjeri tjetër nuk gëzonte mirënjohje dhe autoritet më të madh nga ana e mbretit, asnjeri s'ishte më i dashur për ushtarët.

Ai vetë ishte i butë, i dashur e zëmërgjerë, që nuk e bënte për vehte lavdinë e përbashkët, por e ndante me të tjerët. Paratë, të gjitha sa grumbullonte, i ndante, sepse me të drejtë i konsideronte si mjet shumë të fuqishëm për të lidhur miqësi dhe si hallkën më

---

a) Kuptohet, për lakonizmin e saj.

b) Nikomedia — qytet në Azinë e vogël.

c) D.m.th. të krishterë.

të përshtatur për të fituar zëmrat e turmës. Secili u shkonte pas flamujvet a) të tij dhe hidhej hapur në rrezik për hir të tij pa u ftuar, me vullnet të vet.

Por fati nuk vonoi shumë që ta helmonte: në këtë kohë vdes në Epir i ati, Gjoni. Skënderbeu, kur e mori vesh këtë lajm të përmortëshëm, sadoqë e priti, siç ishte e udhës, me pikëllimin më të madh, prapësëprapi nuk e tregoi me lotë hapur, apo me trishtim që binte në sy, ndjenjën që mbante fshehur në shpirt, gjersa Muratin e quante me të vërtetë babë e prijës.

Tirani, si ndonjë pasardhës i mbretërisë, dërgoi pa vonuar aspak një garnizon shumë të fuqishëm për të pushtuar Krujën dhe qytetet e tjerë. Dhe kështu me lehtësi ai e rrëmbeu sundimin e gjithë vëndit dhe u bë zot i tij pa gjakderdhje, sepse as fuqitë e shteruara të vëndit nuk ishin të afta për ta mbrojtur lirinë, as Otomanit nuk mund t'i mohonin të drejtën në punët e Gjonit, gjersa i kishte me vehte të gjithë të bijtë, të cilët, siç mendoj unë, prandaj edhe i kishte marrë, që skeptri b) i mbetur bosh, pa trashëgimtar, t'i kalonte atij. Voisavës, e cila, bashkë me të bijën Mamicë, ishte e vetmja që mbeti gjallë pas burrit në shtëpi nga gërmadhat e asaj mbretërie fatkeqe, iu caktua një tokë në Mat për t'u ushqyer e për të mbajtur gjallë shpirtin e saj prej plake. Disa thonë se kjo vdiq para se i biri të arrinte në Epir, e vyshkur, e mbaruar nga pleqëria, duke lënë pas të bijën, e cila kishte qëndruar vazhdimisht virgjëreshë dhe e pamartuar për hir të vllait që po i kthenej fitimtar; ai e martoi pastaj dhe ia vuri përsëri në vend nderin e dikurshëm.

Djaloshi trim heshti për të gjitha këto ashtu si pat heshtur për dhimbjen nga vdekja e t'et. Murati, i cili e merrte fare mirë me mënd se kjo do t'i dukej atij, si edhe vëllezërvet të tij, që ai i kishte pranë, shumë e rëndë, sepse këta e prisnin heshtazi e me dëshirë të ligjëshme mbretërinë që u përkiste, duke i qëndruar besnik pabesisë së vet, helmatoi dhe mbyti së pari të vllezërit e Skënderbeut, duke u ngrehur, siç thonë, fshehurazi pusi. Pastaj, duke u marrë me punën e Skënderbeut, po vriste fort mëndjen se me ç'mënyrë edhe perandorinë e tij të mos e linte pa këtë burrë, të cilin e përdorte si ndonjë Alcid c) në të gjitha ndërmarrjet e rënda dhe shumë të vështira, edhe vehten e vet ta lehtësonte nga kjo barrë e nga ky dyshim. Prandaj thonë se e thirri pranë dhe, me një bisedë të gjatë e me një mori fjalësh të përshtatura për këtë punë, e ngushulloi për vdekjen e t'et edhe për fatin aq të mjeruar të të vllezërvet dhe i ofroi mbretërinë gjyshore apo një mbretëri shumë më të pasur në Azi, që ta kishte, kur të donte, nën sundimin e tij. Nga ana tjetër, i kërkoi që të mos e linte vetëm, veçanërisht në mes atyre luftrave të rënda, dhe i tha se për të do të ishin gati gjërat më të mbëdha, të cilat ëmbëlsojnë daç lavdinë, daç fatin e mirë të njerëzvet.

Djaloshi, duke ia kuptuar dhelpërinë, thuhet se me një mënçuri jo më të vogël dhe me fytyrë që u përshtatej fjalëvet, iu përgjigj Muratit kështu: «Për mua, o mbret i mbretërvet e shumë i mëshirë–

---

a) D.m.th. shërbente në ushtërinë e tij.
b) Skeptri si simbol i sundimit, froni.
c) D.m.th. si ndonjë Herkul. Herkuli është pasardhës i Alceut.

shëm Murat, vllezërit jetojnë në personin tënd, siç jeton edhe baba im Gjoni. Dhe për gjersa mua do të më lejohet të jem kështu pranë teje, asnjë dëshirë për atdheun apo lakmi për të mbretëruar nuk do të futet në shpirtin tim. Kështu ti mund të më detyrosh mua sot që t'i pranoj këto detyra, apo më drejt këto barrë. Me kënaqësi unë pranoj mirëbërësinë e shpirtmadhërisë sate, përqafoj bujarinë e prijësit tim shumë zëmërgjerë. Por, me gjithë këtë, unë tani e kam të prerë mendimin që të jetoj nën hijen tënde. Ndoshta, kam për ta ndrruar mendimin atëhere, kur pleqëria, si të jetë shterruar nga lufta e të jetë bërë e padobishme do të ma shqitë shpirtin nga kjo [a] dëshirë. Kjo mosha ime është më e përshtatur për t'i vënë supet barrës së rëndë të luftavet, se sa për të mbajtur peshën e mbretërimit, më e zonja për shpatë se sa për skeptër. Prandaj, o Murat, ne lërna armikun, me qëllim që ta marrim mbretërinë më të kënaqur të krijuar nga burrëria jonë, se sa të dhënë prej teje».

Tirani e dëgjoi me gëzim e pastaj, duke ia shtuar tepër e më tepër zotimet, u përpoq besëlehti me zell ta mbushte me shpresa më të mbëdha. Që nga ky çast Epiroti filloi të provonte një mërzitje të padukëshme e të ndjente të keqen që po nxirte dalë nga dalë krye, dhe sadoqë çdo gjë e mbante fshehur me kujdesin më të madh, me gjithë këtë ai i bënte sytë katër për jetën e vet. Dhe sa më shumë i trëmbej mbretit, aqë më tepër kujdesej të bënte për vehte turmën dhe zëmrat e ushtarëvet. Duke qënë, nga ana tjetër, i zënë gjithëmonë me ndonjë luftë, e rriste dhe e ushqente kështu çdo ditë emrin e vet, por jo më pak edhe smirën, sepse nuk qe e mundur që me urtësinë e karakterit, të shtënë në punë me kaqë kujdes, dhe me bindjen e tij të përditëshme, të mos i linte shteg pabesisë njerëzore, dhe të mos i pillte më në fund armiq vetë burrëria. Dhe me të vërtetë, disa prej purpuratëvet, [b] të shtyrë nga që nuk mund ta duronin me zëmër të qetë natyrën aqë të lartë të një trimërie të huaj që po rritej dita, ditës, me që e shikonin Muratin disi më të gatëshëm për t'u zënë besë, e akuzonin pa prerë nën rrogos këtë burrë, duke i thënë se, me dorën e tij të lirë ndaj turmës dhe me kërkimin e simpatisë së popullit, ai po e rriste fuqinë e vet dhe se me të drejtë duhej të ishte i dyshimtë në pallat një karakter i tillë.

Tiranit iu mbush lehtë mëndja për të gjitha këto, sidomos sepse gjithë sa thuheshin për dorën e lirë ishin të vërteta, dhe pastaj sepse vetë pleqëria, prej natyre frikëndjellëse, i bënte me zell gjithë të tjerat edhe më të zeza, kështu që jo vetëm për Epirin, por edhe për vetë pushtetin epror i lindte në shpirt një frikë e heshtur. Ndoshta mëndja e tij, e zhytur në krimet e veta, dhe lakmia tërë shqetësim për mbretërinë e fituar me të padrejtë e bënin që çdo gjë, madje edhe ndërmjet njerëzvet të shtëpisë, ta quante si të pabesë e armiqësore. Prandaj, duke iu shtuar dyshimi, filloi ta urrente nga brënda e të vigjilonte me sy hapur kundër tij, se si mund të bënte që ta çdukte nga faqja e dheut me ndonjë mënyrë pa u marrë vesh, jo sepse i mungonte mundësia dhe fuqia për ta kryer këtë plan të kobëshëm, por sepse nuk kishte as shkak, as arësye për ta çdukur. Ndru-

---

a) D.m.th. nga dëshira për të luftuar nën hijen tënde.

b) D.m.th. obortarët, të veshur në të kuq.

hej ta vriste haptazi me forcë e pa të drejtë, kur e shihte se ish aqë i dashur për të gjithë, nga frika se mos ua ftohte zëmrën edhe shumë të tjerëve dhe ia mbyllte rrugën këtej e tutje për në mbretërinë e vet trimërisë së huaj, a) me anë të së cilës ishte rritur ngahera aqë fort fuqia otomane.

Por punë të tjera më të mbëdha, që qitën krye në atë kohë përjashta, i mënjanuan këto dyshime të brëndëshme. Dhe me të vërtetë, u muar vendim për luftë kundër Gjergjit, b) princit të Misisë, c) i cili quhet zakonisht Dhespot ç) i Serbisë. Tirani me kënaqësi ia ngarkoi këtë barrë Skënderbeut, qoftë se askush nuk i shërbente më mirë në punët e tij, qoftë se, duke e parë që ishte aqë i dhënë pas fushatavet ushtarake dhe aqë i hedhur në rreziqe, shpresonte që të vritej në ndonjë rast ugurzi, siç ndodh shpesh nëpër luftat. Dhe kështu, me t'u mbledhur ushtëria, Skënderbeu u nis kundër misëvet. d) Në kundërshtim me zakonin që kishte, ai u tregua atëhere diçka më armiqësor kundrejt të krishterëvet, me qëllim që, po t'i bënte bisht e të mos çfrytëzonte rastin që do t'i paraqitej për të fituar kundër këtij armiku, të mos i fuste mizën për dyshime Muratit, mëndja e të cilit ishte qysh përpara e prirur për t'i besuar të gjitha dhe të cilin djaloshi përpiqej me të madhe ta bënte për vehte, gjersa ndonjë rast i bukur t'i qeshte për të ikur. Kështu shpesh herë i dha dërmën Dhespotit e u kthye fitimtar në Adrianopojë. Dhe prapë, kur Dhespoti në fjalë, si mori vehten, filloi të ngrinte krye, përsëri u dërgua kundër tij me ushtëri më të shumë. Kastrioti, i cili, duke e dërmuar në betejë, i dha arratinë, e çveshi nga shumë qyteza, ndërsa ushtërinë e vet e ktheu të pasuruar me plaçkën e shumë të armikut.

Me të pushuar lufta jashtë, plaku iu kthye prapë prurësit të fitores e të qetësisë me të njejtin qëllim të kobshëm. Pastaj, siç ma zë veshi, gjatë kësaj kohe ai shpalli ndeshje të pazakonshme, duke vënë çmime shumë të mbëdha, sepse e dinte që Skënderbeu s'kishte për të refuzuar aspak, me qëllim që ta vinte kështu atë në rreziqet më të ndryshme. Por këto pllane u dukën qartë se sa të prapa dhe të zbrazura e të kota ishin, sepse, sadoqë dita ditës po ngriheshin e grumbulloheshin burrat më trima nga popullsitë e brëndëshme e të jashtëme, të ndezur nga shpresa e shpërblimevet dhe e emrit, ky, me guximin më të madh e me fat jo më të vogël, u mat me të gjithë dhe si ndonjë ngadhënjimtar fatal, për admirimin dhe simpatinë e të gjithëvet, i fitoi vetë edhe shpërblimet edhe lavdet. Me gjithë këtë, burrëria kaqë e madhe e këtij burri, e cila do t'i kishte zbutur ndjenjat e egra dhe krenare edhe të një armiku, vetëm Otomanit nuk mundi t'i shtinte në zëmër ndonjë farë butësie. Përkundrazi, duke i u shtuar çdo ditë e më tepër dyshimi, shpirti i tij egërsohej e ndizej më keq, duke ngulur këmbë për të gjetur ndonjë farë ndëshkimi tje-

---

a) D.m.th. trimavet të huaj. Barleti përdor shpesh abstrakten në vënd të konkretes.

b) Gjergj Brankoviç — princ i Serbisë.

c) Misia — emëri antik i Serbisë.

ç) Dhespot — titull bizantin, sot, princ.

d) Misët — banorët e Misisë, d.m.th. serbët.

tër, që të mos binte në sy. Por përse unë mëndjelehti u jam qepur kaqë fort e më kot këtyre planeve të marra për shpagime të kota të Muratit, dhe urtësisë së Skënderbeut nga ana tjetër. e nuk e shoh shpëtimin e këtij njeriu tek Zoti? Ky, me të vërtetë, ia mori mëntë Tiranit, ky nxorri pengesa luftrash dhe turbullira të reja nga Misia, ky më së fundi nxiti armët hungareze, me qëllim që të mos çdukej aqë shëmtuar kreu i kushtuar nderit kristian, që të rishkëlqente dikur në Epir liria e vjetër. Dhe me të vërtetë, po të mos kishte vepruar në këtë mes një vullnet hyjnie, Murati sigurisht do t'ia kishte arritur qëllimit të tij. Mos i mungonin vallë një mijë mënyra të tjera vrasjeje, me të cilat do të kishte mundur ta shtinte në grackë pa më të voglin dyshim revoltimi? Ç'u bënë helmet, kurthet, akuzat e kurdisura, armë të mbretërvet?

Kastrioti, me që këto pusira po zbuloheshin pak e nga pak dhe i dukej e vështirë që t'u shpëtonte gjithë këtyre kurtheve, po të qëndronte më gjatë pranë Tiranit, vendosi më në fund ta vinte në zbatim planin për të çliruar mbretërinë atërore me burrëri e zgjuarësi, — plan që mëndja e tij, e cila s'e harronte lirinë, e kishte sajuar dikur, — dhe kërkonte heshtazi të gjënte rastin që ta linte Muratin e të kthehej prapë në atdhe, për të cilin prej kohe e pat marrë fort malli dhe ku pritej me mall e dashuri shumë të madhe nga të gjithë. Por ai nuk ia çfaqi askujt këto plane: dëshira e tij, e fshehur në zëmër, nuk u muar vesh as me fjalë as me ndonjë mënyrë tjetër nga asnjeri, me gjithë se atje kishte shumë, sidomos prej racës epirote. të cilëvet, si shokë fort të ngushtë të jetës, mund t'u zinte me të drejtë besë. Dhe pas vdekjes së t'et, Gjonit, dërgoheshin tek ai në kohë të ndryshme nga parësia e Epirit njerëz, të nxitur nga emri i tij dhe nga dëshira për të rifituar lirinë e humbur, duke i ofruar mundësinë dhe rastin, me ndihmën e popullsisë, për t'i çkëputur Muratit nga duart mbretërinë atërore. Por ai e dinte mirë mëndjelehtësinë njerëzore dhe e peshonte mirë rrezikun e madh. prandaj shtihej me urtësi sikur nuk donte, sidomos sepse. me gjithë që e quante të lehtë t'i shtinte në dorë të tjerat, ishte në dyshim për rimarrjen e Krujës, për të cilën kishte hall të veçantë, se Tirani kishte vendosur atje një garnizon shumë të fortë, në mënyrë që të mos mund të çlirohej as me armë, as me ndonjë forcë tjetër, veçse me ndonjë dhelpëri e zgjuarësi të veçantë.

Kruja është koka e mbretërisë epirote, e vendosur në majë të një shpati të lartë e thikë të një mali, e pashkelur dhe pothuaj e paafruëshme nga çdo anë dhe aqë mirë e forcuar nga veprimi i shënuar i natyrës, sa që, përveç urisë, të mund të mposhtë me lehtësi çdo tërbim të armikut [a]). Prandaj Skënderbeu lavdëronte vullnetin e të gjithëvet dhe kujtimin e pashuar të lirisë në zëmrat e popullit, sa herë që e ngacmonin të titë; [b]) mirë por ai thoshte se nuk duheshin ngacmuar fuqitë e mbëdha të Muratit, as sundimi i ashpër i tij, se nuk duheshin ndezur me marrëzi turbullira, për të cilat s'i kishin të mjafta fuqitë, se nuk duhej treguar kujdes për të fituar një liri aqë

a) Barleti e përshkruan Krujën edhe në librin e XII.
b) D.m.th. për çlirimin e Krujës dhe të të gjithë Shqipërisë

ditëshkurtër, sa që të binin pas pak jo në skllavërinë që kishin, e cila ishte mjaft e durueshme, por të hidheshin në pranga edhe më të rënda e të shkoheshin pastaj në thikë si viktima nga Tirani i zëmëruar prej kësaj kryengritjeje. Dhe duke u dhënë ndër të tjera atyre gjithëmonë [illegible], ai i siguronte se do të përpiqej me sa mundej e me tërë simpatinë dhe autoritetin që gëzonte te Murati, që zgjedha t'u bëhej, me sa e lejonte natyra e kësaj pune, sa më e lehtë dhe sundimi sa më i butë.

Kështu me urtësinë më të madhe ai kujdesej vazhdimisht për ta dhe për vehte dhe priste çdo ditë e gatiste heshtur rastin për të shpërthyer, sigurisht jo ndryshe nga ai i burgosuri, që me dëshirë të mbyllur në zëmër kërkon turbullirë në qytet dhe rrënim të çdo gjëje, me qëllim që, kur qytetarët të kthehen për ta shojtur zjarrin, ai të fitojë lirinë e dëshiruar prej aq kohësh dhe t'i shpëtojë shpatës së pamëshirëshme të pretorit. [a]) Dhe fati nuk la pa ia plotësuar brënda një kohe të shkurtër dëshirën e tij. Me të vërtetë, Dhespoti i Misisë, për të cilin kemi folur më lart, nga njera anë sepse të titë kishin ngritur krye kundër Muratit, nga ana tjetër sepse pat ndihmën me armë të fqinjvet dhe përkrahjen e miqvet, kishte shtënë gjatë kësaj kohe përsëri në dorë shtetin e tij të dikurshëm, duke dëbuar ose duke vrarë disa garnizone turke. Otomani, i tërbuar keq kundër tij dhe duke menduar se nuk duhej ta bënte më këtë luftë me komandantë apo ushtëri të tjera, mblodhi një ushtëri shumë të madhe dhe u derdh vetë për ta dërmuar Gjergjin dhe për t'i rrëmbyer mbretërinë. Dhe punët i duallën tamam ashtu siç i pat menduar, sepse Dhespoti, nga që s'mund të matej me fuqitë e Tiranit dhe nga që u çvesh pothuajse që në sulmin e parë nga çdo ndihmë, iku pa derdhur gjak, duke ia lënë atij mbretërinë dhe duke kërkuar strehë tek hungarezët.

Thonë se Murati u mbështet fort për këtë fushatë në këshillat dhe ndihmën e Skënderbeut, sepse ai kishte bërë atje me sukses shumë lufta më parë dhe i dinte mirë ato vise e vënde; por atij nuk i ndriti atëhere asnjë rast për të plotësuar dëshirën e vet. Me gjithë këtë ky rast ishte i afërt. Sepse, sa po Murati u kthye në Adrianopojë dhe shpërndau ushtërinë, filluan të bëheshin dëndur lëvizje të tjera nga ana e hungarezëvet dhe një rrezik tjetër i madh t'i qëndronte mbi kokë, kur fati i zi i Dhespotit me anë të kardinalit Julian Sankt Angelus, i cili vepronte atje i dërguar për këtë qëllim nga Papa Eugen, [b]) e ngriti në luftë mbretin Vladislav [c]) për ta vendosur Dhespotin përsëri në mbretërinë e Misisë.

Me ta marrë vesh këtë Tirani, përtëriti me të shpejtë ushtërinë, mblodhi 80 mijë njerës dhe, pa pritur që këto të mbrrinin në Misi, dërgoi më parë kundër hungarezëvet që po vinin pashën e Romanisë [ç]) dhe Skënderbeun me 20 mijë për t'u dalë sa më shpejt përpara. Ai vetë, si zakonisht po vinte pas tyre me forcën tjetër të ushtërisë

---

a) pretori urban (= praetor urbanus), në qytetet antike nëpunësi që merrej me gjyqet civile.

b) Eugjeni IV 1431-1447 papë i Romës.

c) Vladislavi II mbret i Polonisë 1440-1444 edhe mbret i Hungarisë.

ç) Romania — Rumelia, pjesa evropiane e perandorisë turke. Pasha i Romanisë — bejlerbeu i Rumelisë.

dhe me streme. Fuqitë e krishtera ishin gjithashtu të rëndësishme si nga numuri, si nga trimëria e ushtarëvet dhe e komandantëvet; ata kishin 35 mijë luftëtarë; veç këtyre, me ta ishte edhe Huniadi i përmëndur, i quajtur zakonisht Janko, luftëtar me nam të madh, aqë sa edhe vetëm nga emri i tij, siç kemi dëgjuar, turqit janë thyer shpesh. Por trimërisë së këtyre ia preu hovin puna që pjesa më e madhe e tyre u shtri nga një smundje e papandehur, për shkak se ushtarët, nga që u mungonte buka, ushqeheshin me grurë të zier e ky farë ushqimi u shkaktoi një të hequr çurkë të barkut.

Pasha, pra, duke ngarë më shpejtë, i nguli çadrat jo larg lumit Moravë. a)

Huniadi, që s'i durohej, dërgoi së pari fshehurazi vrojtonjës për të vërejtur e gjurmuar gjithëçka rreth mbrritjes së Muratit. Pasi formoi një mendim të saktë për numurin e forcavet ushtarake dhe për planet e Tiranit, zgjodhi nga gjithë ushtëria e vet 10 mijë të zotë në armë dhe, duke lënë mbretin b) në kamp, kaloi Moravën e u lëshua me vrullin më të madh kundër barbarit. c) Ky, i pavendosur, në fillim u sbraps pakëzë; pastaj, duke mos i dhënë rëndësi numurit të pakët, e priti Huniadin dhe filloi betejën. ç)

Skënderbeu, duke parë se kishte ardhur koha, kur do të plotësonte, ashtu siç e pat menduar, planin e tij të hartuar qysh më parë dhe dëshirën e tij, me zellin më të madh kujdesej për kërdinë e turqvet. Dhe së pari filloi, bashkë me legjionet e veta, t'i lëshonte dalëngadalë vënd armikut e të sillte shpinën, pastaj, me shëmbëllën e vet, t'u kallte frikën të tjerëvet e t'u mbushte mëndjen për të ikur. Pashës gjithashtu i hyri frika prej kësaj, qoftë se e shihte këtë burrë, aqë të rrahur në fushata ushtarake, të gatëshëm kundër zakonit të tij më tepër për të ikur se sa për të luftuar, qoftë se besonte që ishte tradhëtuar prej tij, dhe u hodh më ngathët në sulm.

Hungarezët, duke marrë, ashtu siç ngjet zakonisht, më tepër guxim nga frika e të tjerëvet, e shpartalluan dhe i dhanë dërmën armikut pa ndonjë përpjekje të madhe dhe gati pa derdhur gjak. Turqit i lanë stremet dhe, të shpërndarë pa regull, pa flamurë, pa çarë kokë as për komandantët, as për shokët, përpiqeshin të shpëtonin lëkurën duke marrë arratinë, sepse vetëm këtë mundësi kishin.

Huniadi, duke vazhduar fitoren e vet, nuk i dha fund kasaphanës gjersa nuk mbetën gjallë veç se disa mbeturina. Kudo kërdi, kudo tmerr e rrëmujë, veçanërisht në plaçkitjen e kampit. Njeri nga satrapët d) e Tiranit, burrë me autoritet të madh, u kap i gjallë si dhe katër mijë të tjerë; Pasha mezi shpëtoi bashkë me disa të pakët.

Atëhere Skënderbeu, që i vërente të gjitha këto me vëmëndje dhe ua kishte çfaqur që më parë planin miqvet, ndër të cilët ish edhe nipi i tij Hamza, një i ri me cilësi të shquara, të cilin Reposhi, i quajtur pastaj nga turqit Karaguz, e pat me një grua që mori para pusisë e) së Otomanit, kur pa se fati i turqvet po perëndonte dhe se

---

a) lum në Serbi, afluent i djathtë i Danumit.
b) D.m.th. Vladislavin.
c) D.m.th. kundër pashës.
ç) Është beteja që u zhvillua afër Nishit në Nëndor 1443.
d) Fjalë persjane: qeveritar i një province.
e) D.m.th. para pusisë që i ngriti Murati dhe e vrau me të pabesë.

radhët e ushtarëvet të tij ishin sheshuar, iu vu pas sekretarit këshilltar të Pashës, të cilin e ruante për këtë qëllim me kujdesin më të madh, dhe, pasi e kapi dhe e hodhi në pranga me urrejtje prej armiku, i shkuli shpejt e shpejt, me që ai nga frika e vdekjes nuk bënte asnjë kundërshtim, një letër të rreme për qeveritarin e Krujës, me anë të së cilës ky urdhërohej në emër të Muratit t'i dorëzonte Skënderbeut, të caktuar si sundimtar të ri, qeverisjen dhe gjithë kujdesin e qytetit. Në letër u shkruan edhe shumë gjëra të tjera me qëllim që të siguronin një besim më të madh për këtë çështje, duke parashtruar arësye të pranuëshme.

Me t'u shkruar letra, sekretari u vra aty për aty bashkë me shokë të tjerë që po ikënin me të, me qëllim që të mos merrej vesh kjo çështje për një kohë sa më të gjatë nga Murati. Dhe nuk çfryu vetëm kundër këtyre, por u vranë edhe gjithë sa ranë atëhere në duart e Kastriotit. Kështu ajo ushtëri u gri pothuaj se e gjitha, sepse edhe ata që i shpëtuan furisë së ushtarëvet, ranë pastaj, kur nuk dinin se nga po iknin, në duart e banorëvet dhe pësuan të njëjtin fat.

Shumë ushtarë të fisit epirot që qenë në atë betejë, kur e muarrë vesh këtë punë të Skënderbeut, ashtu siç po endëshin sa andej këndej, të shpërndarë pas ikjes, u mblodhën rreth tij për t'i shpëtuar armikut, dhe sidomos të prekur nga malli për atdhe, dhe u formua menjëherë një ushtëri jo e parëndësishme prej treqind frymësh.

Huniadi, i ngarkuar me plaçkë të pa masë, u kthye ngadhënjimtar tek shokët.

Nuk do të lë këtu më nj'anë atë që shumë e thonë: se Skënderbeu ua kishte bërë të ditur planet e veta hungarezëvet dhe se kishte vënë në dijeni më parë me anë lajmëtarësh Huniadin për çdo gjë dhe e kishte grishur me dëshirë të madhe bashkë me fuqitë e tija. Sidoqë të ketë ndodhur, unë nuk ngul fort këmbë për ta pohuar, sepse nuk e kam të sigurtë. Por unë do të besonja këtë: se të gjitha janë kryer me llogarinë më të madhe, mbasi edhe përfundimi i luftës, i cili është shpesh një gjykatës jo i padrejtë i planevet, këtij mendimi ia jep votën.

Por, duke e lënë tani pakëzë Hungarinë, ndërsa fjala për një të keqe kaqe të madhe dhe lajmi i kësaj kërdie po i shkojnë në vesh Muratit, le të kthehemi në Epir.

Si çfryu, pra, mëria nga të dy anët[a]) dhe u plotësuan dëshirat e të gjithëvet, Kastrioti fitimtar, me ushtërinë, që më tepër u stolis sesa u ngarkua me plaçkë të shënuar lufte, u nis me të vetët që këndej me shpejtësinë më të madhe dhe arriti të shtatën ditë në Dibër të sipërme. Ky është një vënd në kufitë e tribalëvet, 70 mijë hapa[b]) larg Krujës, i përmëndur fort nër epirotët për burrat shumë trima që nxierr. Veç kësaj, atë vënd e njihte dhe e donte shumë Skënderbeu për besnikërinë dhe për trimëritë e shuma dhe të shënuara që banorët kishin treguar për hir të mbretërisë së t'et, Gjonit, në kohën,

---

a) D.m.th. nga hungarezët dhe shqiptarët.

b) Hapi romak përbëhej nga pesë këmbë dhe merrej si masë largësie, afro 75 cm.

kur këtij i binte fort më qafë Otomani. Përveç Sfetigradit mu në kufi, në hyrje të Maqedhonisë, s'ka ndonjë qytet apo qytezë tjetër. Banorët e vëndit, të shpërndarë në lugina e male, të pagardhuar me mure, i ruan vetëm mbrojtja natyrale e vëndit. Më së pari për këto arësye Kastrioti qëndroi këtu dhe nuk e pa me vënd të bënte më tutje, para se të rregullonte disa çështje, që kishin të bënin me punën e tij. Me fshehtësinë, pra, më të madhe thirri disa nga të parët e vëndit dhe u çfaqi planet e veta dhe kështu mbaroi punë ashtu siç e pat menduar. Ai kishte zgjedhur natën për të ardhur këtu, me qëllim që çdo gjë ta mbante sa më tepër të fshehtë. Por asnjeri, siç thonë, nuk dolli atëhere, i cili, qoftë nga frika e Otomanit, qoftë nga mosbesimi për një vepër aqë të guximshme, qoftë sepse, siç ndodh, ashtu ia thoshte mëndja, t'i hiqte vizën ndonjerës nga kërkesat e tij, për arësye sidomos sepse, edhe malli që ushqenin për të prej një kohe aqë të gjatë, edhe emri fort i madh i atij burri që për vite me radhë ia patën ndjerë, dhe, çka është më e madhja, dashuria e veçantë për liri, ua pat futur atë të gjithëvet në zëmër me një mënyrë të admiruëshme. Ju derdhën, pra, të gjithë rreth e përqark e kush e kush më parë, tërë shend e verë dhe, duke këcyer nga gëzimi, me lot që u rridhnin në fytyrë nga gazi i madh, një palë i puthnin duart, një palë faqet e kokën, të tjerë këmbët e pastaj gjithë trupin, duke e mbytur me përqafime të pambaruara. Duke falënderuar më në fund fatin, tërë gaz për mbretërinë dhe emrin epirot, i shpjegonin atij gjer'e gjatë punët e tyre dhe i zotoheshin e i besonin vehten e vet, fëmijët, shpirtin dhe çdo gjë që kishin më për zëmër.

Së pari u pa e udhës që të vendoseshin me kujdesin më të madh roje, që të mos vinte ndërkohë ndonjë lajmëtar nga Tirani dhe t'i zbulonte qeveritarit të Krujës këtë dhelpëri. Pastaj u vendos që të mblidhnin ushtarë, me qëllim që, kur të merrnin shënjën prej tij, të ngriheshin më këmbë dhe të rrëmbenin armët me forca sa më të mbëdha. Nga të treqind kalorësit që pat me vehte, mbajti pak. Me këta ai do të shkonte në Krujë për t'i dorëzuar qeveritarit letrën dhe për t'i marrë detyrën. Gjithë të tjerët, bashkë pothuaj me po aqë dibranë, të cilët e njihnin mirë vëndin, i dërgoi që më parë për t'u fshehur në pyjet dhe grykat afër Krujës, gjersa ai të shtinte në dorë qytetin. Pas kësaj ai do t'i fuste fshehurazi në kështjellë për të shtypur rojën e turqvet.

Të gjitha këto u vunë gjatë asaj nate me shumë kujdes e për bukuri në rrugë të mbarë, sepse ishte koha nga mbarimi i vjeshtës, kur netët janë mjaft të gjata. Në mëngjes, pa zbardhur ende mirë drita, Skënderbeu, që s'i durohej dhe që në vonesën më të vogël shikonte rrezikun më të madh, mori kalorësit dhe plaçkat e tjera dhe, i shoqëruar nga disa dibranë, vazhdoi rrugën me shpejtësinë më të madhe për në Krujë. Dhe kur po i afrohej këtij vëndi, me qëllim që ta bënte më tepër të besueshme punën, urdhëroi në udhëtim e sipër Hamzanë që të shkonte bashkë me dy gjoja robër përpara të tjerëvet

dhe të lajmëronte qeveritarin për të gjitha një për një, duke i thënë se ai ishte afër bashkë me stremet dhe me gjithë njerëzit e vet të tjerë.

Ky djalosh, [a] i cili ishte shumë i zgjuar e i gojës dhe nga pamja e jashtëme e fytyrës e nga veshja dukej me të vërtetë si turk, me të hyrë në qytet, së pari u paraqit tek qeveritari; pastaj, pasi e përshëndeti sipas zakonit, filloi të fliste me fjalët më të përshtatura për Skënderbenë, duke u shtënë si sekretar i tij e duke shtuar me shumë përunjësi se ai tanimë ishte duke arritur së bashku me njerëzit e vet.



Me ndihmën e perëndivet, të gjitha u besuan ashtu siç u treguan. Dhe barbari filloi tanimë të gatiste dhe të mblidhte plaçkat përpara se ta shikonte letrën [b] me sy dhe të merrte vesh vullnetin e Tiranit. Në këtë e sipër ia mbrriti Skënderbeu dhe, pasi ia hapën dhe e pa letrën me sy, besoi edhe më shumë dhe e dorëzoi me një herë pushtetin.

Skënderbeu u prit në qytet me gëzim të madh nga të gjithë. Vetë roja e armiqvet dhe banorët e vjetër edhe të çdo moshe veçanërisht të qytetit, i duallën përpara për ta pritur, siç është zakoni. Emri fort i madh i këtij burri, që kishte marrë dhenë kudo, bënte që të gjithë ta prisnin e ta nderonin edhe më tepër. Turqvet u pëlqente fort karakteri popullor i këtij burri, prandaj secili e priti me gëzim sundimin e tij. Krutanët, kur panë filizën e princit të tyre, si të kishin dalë nga mynxyra më e thellë, filluan të merrnin përsëri frymë dhe t'u vinte gjaku në vënd, duke menduar pa pushim, me zjarrin që u digjte në zëmër, planet e fshehta të Skënderbeut. Dhe dikush nga më pleqtë, që e ruante të gjallë gjer në atë ditë mallin e vjetër, po sillte në mënd prirjet e fëmijës, gjithë kohën e edukimit, ditët e para të lindjes dhe profetitë tërë tronditje të prindërvet. Me gjithë këtë asnjeri nuk guxonte t'ia hapte zëmrën prijësit dhe të rrëmbente me plot të drejtë armët, pa parë atë vetë të vërsulej i pari për të shpëtuar lirinë. Skënderbeu, pasi e shqyrtoi së bashku me disa fare të pakë mirë punën, në mënyrë që ta ngrinte rininë më këmbë për të rrëmbyer armët kur do ta donte puna, ndaloi të bëhej ndonjë lëvizje tjetër, gjersa të fuste në qytet ato trupat e të armatosurvet. Kur i thirri dhe i futi brënda natën dhe mbylli portat, të gjitha lagjet dhe vëndet më të siguruara të qytetit u mbushën plot me luftëtarë, kurse turqit s'dinin ende gjë apo shtirëshin se nuk

---

a) D.m.th. Hamza.
b) Firmanin e Sulltanit.

dinin nga frika dhe tmeri, që nata ua shtonte edhe më tepër. Atëhere Skënderbeu dha shënjën e kërdisë. Që në sulmin e parë ushtarët u drejtuan kundër stacionevet të rojevet, që ndodheshin për gjatë murevet, ngjitur, siç ndodh, barakavet,[a]) dhe që mund të dëmtoheshin lehtë. Kështu u vranë me lehtësi të gjithë dhe në po ato vënde u vunë me njëherë të tjerë nga tanët. Njëkohësisht u sulmuan edhe shtëpitë private me ushtërinë e krutanëvet përpara dhe me Skënderbeun në krye, i cili kryente me mënyrë të shkëlqyer edhe detyrën e komandantit, edhe atë të ushtarit. Dhe shumë i shtypën e i therën mu në shtrat duke zbërthyer dyert. Por, kur kjo zhurmë u përhap nga njeri tek tjetri, u ngritën një numur i madh e muarrë armët ashtu si ua bënte të mundur tërbimi dhe nata, dhe, duke u lëshuar për në qendër të qytetit, po përpiqeshin të mblidhnin një farë ushtërie me qëllim që ose të binin më me lavdi, ose t'i pritnin pakëzë hovin armikut dhe të delnin jashtë portavet e të shpëtonin duke marrë arratinë. Por me që rrugët ishin të gjitha të mbyllura, përpjekja e tyre u shkoi kot, si për njerin dhe për tjetrin rast, dhe po thereshin kudo mu si bagëtia. Atëhere, kur as shpresa e arratisë, as rasti i vdekjes së bukur nuk po u paraqitej, ia nisën ulurimës së ndrydhur prej një kohe aqë të gjatë dhe lotevet të urryera për burrat trima, dhe po e thërrisnin Skënderbenë me emër e po i luteshin e i përbetoheshin që t'i jepte fund kërdisë dhe të mos e përlyente më tej fillimin e mbretërisë fatbardhë me gjak njerëzor, por të preferonte më tepër që, me fatin e tyre prej skllavi, ta madhonte shkëlqimin e triumfit të tij duke u falur jetën, se sa të shëmtonte gjithëçka me kufoma të vrarësh dhe ta nxinte me zëmërgurësinë e tij atë ditë aqë të gëzuar, duke u shpaguar për mbretërinë, qoftë edhe me shumë të drejtë, me gjakun e tyre të pafajshëm; ata nuk e meritonin aspak një gjë të tillë, s'u kishin bërë keq qytetarëvet, s'i kishin rënë më qafë njeriu. Në qytetin, që u pat besuar Murati, ata kishin ndënjur si miq, jo si armiq, dhe as tani s'kishin ndërmënd t'u kundërshtonin atyre, që po rifitonin e përtëritnin lirinë e vet. Ata po i lëshonin armët dhe shpatën duke ngritur duart si lutës ndaj ngadhënjimtarit.

Tmer i paparë ndonjë herë, lemeri, klithma, ulurima, kuja, kërcënime të përziera me lotë oshëtinin kudo. Kastrioti me sa mundi në atë tërbim të ushtarëvet të vet dhe në atë furi të kërdisë herë duke i thirrur vetë me fjalë për t'u kthyer prapa, herë duke u dhënë shënjën[b]), u kujdesua për lutësit dhe me të gdhirë e ndërprej luftën, duke shpresuar se këta njerës, të mbyllur nga të gjitha anët dhe të rënduar nga gjithë këto të këqia, do të mund të tërhiqeshin ndoshta në fenë e krishterë, me hir e me pahir. Me gjithë këtë, pasi e rregulloi me kujdesin më të madh ushtërinë dhe pasi e caktoi secilin në vëndin e vet, dha urdhër të kishin mëndjen se mos kurdiste armiku ndonjë gjë me dhelpëri. Ai vetë u drejtua me një herë për tek porta së bashku me Hamzanë dhe me një tufë të tjerë pas, dhe së andejmi e dërgoi atë bashkë me disa dibranë

---

a) Kështu kemi përkthyer fjalën «casa» — kalibe, etj.

b) kuptohet: për t'u kthyer prapa.

në Dibër, me qëllim që t'u lajmëronin pjesëtarëvet të planit të tij çlirimin e qytetit dhe gjithëçka tjetër që kishte ndodhur, dhe t'i porositnin të gjithë që të rrëmbenin armët e të ngrinin më këmbë miqtë dhe popullsitë fqinje për të fituar lirinë dhe për t'i dërmuar, në atë gjëndje pështjellimi e frike të papritur, rojet e armiqvet, sidomos gjersa Murati s'dinte gjë për këto ngjarje dhe ishte, nga ana tjetër, i zënë me luftën hungareze. Ai, pasi të pastrohej qyteti nga turqit dhe të qetësohej gjëndja e qytetarëvet, do të shkonte atje vetë fluturimthi me ushtëri të stërvitura dhe me një fuqi burrash sa më të madhe që të mundej.

Pastaj, me të dalë dielli, vendosi t'u jepte fund punëvet të tjera në qytet dhe dha urdhër që të shpallej me anë të tellallit që ata, që donin të pagëzoheshin e të pranonin botërisht fenë e krishterë, të hidhnin armët dhe të paraqitëshin tek ai; kundër këtyre nuk do të lejonte të përdorej asnjë dhunë; përkundrazi, përveç faljes së jetës, do t'u bënte pa kursim edhe nderime të tjera. Ata që do ta përbuznin këtë urdhër, do të quheshin si armiq dhe kundër tyre do të lejonte çdo ndëshkim. Ky urdhër kaqë i tmeruar nuk i tronditi shumë këta njerëz kokëngjeshur dhe të zvetëruar. Të pakë i pranuan këto këshilla të urta: aqë fort mësimet e lashta të të parëvet, të ngulitura në moshë të njomë, kishin zënë rrënjë dhe ishin futur edhe gjer në palcë. Këto kufoma fatkëqija preferuan t'u bindëshin më mirë shpirtravet mëkatarë, se sa të përfitonin nga kjo mirësi e perëndivet[a]) dhe e njerëzvet. Turqit duke i quajtur konditat e parashtruara nga tanët shumë të rënda, i lanë më nj'anë lutjet dhe u lëshuan më kot për të ikur; kështu ata e shtynin për më vonë, por jo se mund t'i shpëtonin ndëshkimit, sepse radhët e të armatosurvet, të vendosura nëpër të gjitha hyrjet e qytetit, i shtypnin turqit lehtë aşhtu të tmeruar siç ishin. Megjithëse shumë, nga që e shihnin se vdekja që do t'i merrte po u sillej parasyvet, po i hapnin rrugë vehtes në shumë vënde me shpatë në dorë si të tërbuar përmes kundërshtarëvet, prapëseprapi të gjitnë nuk mund t'u shpëtonin duarvet t'armikut. Përkundrazi, duke bredhur sa andej këndej si zoq të mbyllur në kafaz, ata endeshin nëpër rrugët kryq të qytetit, dhe, nga që s'gjënin rrugë shpëtimi, ose shtypeshin me një herë prej kundërshtarit që ia mbrrinte me kohë, ose vritnin vehten me shpatat e veta. Dhe me të vërtetë, unë marr vesh se një palë vrisnin veten, një palë të tjerë, të sjellur nëpër tempujt e faltoret për t'u fshehur, nxirrëshin me forcë jashtë nga ushtarët e pangopur për gjak dhe thereshin si kurbanë për liri. Të gjithë kishin në gojë lirinë. Kudo oshëtinte emri i ëmbël i lirisë.

Në shtëpitë e atyre, që nga frika s'kishin dalë gjer atëhere dhe kishin mbetur brënda, gjaku shkonte rrëke; të pakët qenë ata që i shpëtuan për pak kohë syrit të mprehtë të ushtarëvet, duke u fshehur nëpër vrimat më të futura dhe më të thella të qilarevet. Një numur i madh kërkoi gjithashtu strehë edhe te Skënderbeu, jo sepse këta njerës kishin ndryshuar mendim nga tmeri i pamjes aqë orëzezë, por që t'ua zgjaste, me sa ish e mundur, çastet e një jete të pafat.

---

a) Mendimi i Barletit, sipas fesë së krishterë, është se kthimi me zor i turqvet në këtë fe ishte një rast, i paraqitur për ,ta nga Zoti, për të shpëtuar shpirtin.

Kur pushoi kjo furi dhe meqë s'kish më ndonjë arësye që të luftohej në qytet, Kastrioti e drejtoi vëmëndjen nga ata që duheshin pagëzuar; pjesa më e madhe e tyre, me lutje e betime, i lypnin nxehtësisht që të mos i detyronte me zor për këtë punë, sepse, nga frika e pranishme e vdekjes, ata mund të shtireshin për të krishterë, porse s'mund të harronin kurrë ligjet e vjetra e të shënjta të tyre. Ata s'kishin për të thënë kurrë jo, në rast se viheshin para vdekjes, por me zëmër asgjë nuk do të pranonin; këto gjëra duhej t'u liheshin atyre me dëshirë, jo me detyrim. Më në fund ata e lusnin për të djathtën e tij të pathyeshme, për shpirtin e babës e të vëllezërvet, për të cilët e kishte marrë mjaft hakun, që t'i dërgonte së paku si lajmëtarë të asaj kërdie e lufte aqë të hatashme tek Murati. Skënderbeu, duke parë se po i shtrinin duart të paarmatosur, i la më nj'anë armët bashkë me mëritë e tij dhe, sadoqë e quante të padenjë për mëshirë atë milet të mallkuar, prapësëprapi ua fali me gjithë qejf jetën dhe lirinë. Por, siç dëgjoj, të pakë mundën ta gëzojnë këtë të mirë, sepse, me të dalë nga qyteti, ranë në lakminë e të tjerëvet dhe në duart e pangopura të popullit.

Për të krishterët e rinj, (se u bënë disa), me qëllim që t'i përgëzonin në mënyrë të pazakonshme, u tregua shumë kujdes lidhur me të gjitha gjërat: u dekretuan shpërblime, shtëpi, ushqime dhe çdo shërbim tjetër nga arka e shtetit. Me gjithë këtë u dha urdhër që t'i ruanin, gjer sa të shikonin se tiparet e fesë së re kishin zënë rrënjë e po rriteshin në shpirtrat e rinj, dhe sidomos se mos kurdisnin, në atë gjëndje të re, ndonjë dhelpëri. Nga ata që duallë pastaj nga vrimat e ndryshme, disa që ranë në duar njerëzish shpirtbutë shpëtuan, duke u shtënë në pranga, mbasi kishin pranuar të paguanin një sasi shumë të madhe të hollash për të shpëtuar jetën; të tjerët u vranë menjëherë.

Si mbaruan këto punë dhe u vu përsëri në rregull e në udhë të mbarë çdo gjë në qytet, dhe si u grisën e u dogjën, kudo që u gjetën, flamurët e shënjat e Tiranit dhe u shuan e u çdukën krejt kujtimi dhe gjurmët e tij, Kastrioti dërgoi pa vonesë disa nga të parët e qytetit nëpër vëndet fqinje të Krujës për t'u bërë të ditur gjithëçka dhe për t'i nxitur që të rrëmbenin sa më shumë armët; por s'ishte nevoja për asnjë lajmëtar apo nxitës: të gjithë pothuaj u gjetën të armatosur, duke pritur vetëm, me shpirt të vendosur, një komandant e nisiator. Kështu u grumbulluan shpejt e shpejt fuqira jo të parëndësishme. Pastaj, duke kaluar më tutje, vazhdonin të ngrinin më këmbë të tjerë. Të gjithë rojet e turqvet, që u gjetën, u vranë e u çfarosën plotësisht. Kur e panë se ishin shtuar mjaft fuqitë, u kthyen me njëherë në qytet.

Kastrioti u nis pa u vonuar aspak, me shpejtësinë më të madhe. për në Dibër. Atje ai gjeti një numur të shënuar të armatosurish rreth Hamzës dhe tërë vëndin në qetësi, sepse trupat e armiqvet që kishin qënë atje, i kishin qëruar qysh më parë.

Gjithashtu qeveritari i vjetër i Krujës dhe tërë familja e tij u vranë të gjithë dhe plaçkat u muarrën.

Para së gjithash, Skënderbeu, përpara se të vazhdonte të çlironte pjesën tjetër të mbretërisë së vet, vendosi atje, në kufitë jo larg qytetit të Sfetigradit dhe malit të Mokrës, më se dy mijë burra nga më trimat dhe me qëllim që këta t'u mbyllnin armiqvet, që ndodheshin brënda vendit a), rrugët e ikjes, edhe të zinin shtigjet e hyrjes, në rast se ndërkohë Murati dërgonte gjë, sepse rruga që andej nga ana e Maqedhonisë dhe e Thrakës për në Epir ishte mjaft e volitëshme dhe e rrahur. Ai vetë bashkë me forcat e tjera zbriti në Dibër të poshtëme. Ndërmjet të tjerëve fati kishte sjellë këtu Moisi Pjetër Golemin, burrë të shquar e bujar me fis e me shpirt. Skënderbeu e pati këtë në mënyrë të veçantë shok trimërie dhe mundi në të gjitha punët e mbëdha e shumë të vështira. Pastaj kaloi nëpër vëndet dhe qytetet e tjera, që ndodheshin pranë rreth e për qark, të cilat, me që nuk ishin të rrethuara me mure dhe të përforcuara me trupa të mbëdha armike, e bënin sigurisht të lehtë sulmin dhe hyrjen në to. Dhe tanimë pothuajse gjithë rinia, sikur të mos kujdesej për gjë tjetër, i kishte rrëmbyer armët dhe po i shkonte pas, duke e quajtur shpëtimtar të lirisë. Liria buçiste në gojë dhe në gjokset e të gjithëvet.

Ndërkaqë shumë turq, të mbledhur, siç marr vesh, nga shumë anë në një vënd, formuan një ushtëri dhe u vërsulën kundër tanëvet për të provuar fatin; por fitorja kundër tyre nuk qe aspak më e vështirë se kundër të tjerëvet. Atëhere të tjerët, duke parë se ishin të kota planet e tyre për t'i kundërshtuar atij me forcë, dorëzoheshin e hidhnin armët para tij dhe preferonin më mirë t'i provonin besën se sa të djathtën e tij. Ai, me qëllim që, nga njera anë të mos i ngjiste vehtes emrin e gjaksorit, duke çfryrë kundër njerëzve të paarmatosur dhe që i shtroheshin zgjedhës, nga ana tjetër, që t'i bënte për vehte zëmrat e ushtarëvet të vet me këtë sjellje të njerëzishme e zotësi mëndjeje, u linte atyre në dorë çdo të drejtë për të treguar mëshirë ose për të dhënë dënimin. Por lutjet e klithmat ishin të kota. Përpara këtyre njerëzve, veshët e ushtarëvet ishin të shurdhër për çdo gjë dhe asnjë nuk shpëtoi, përveç disave, nga të cilët mund të shpresohej ndonjë shpërblim i madh për shpëtimin e tyre. Skënderbeu as e aprovonte sheshit, as e dënonte këtë ashpërsi; me gjithë këtë, nga brënda edhe ai këtë donte dhe çdo gjë e bënte me mënyrë që të çdukej krejt emri i turqvet në vënd. Por, me që ai vetë nuk mund të ndodhej pranë kudo, sepse puna e ndërmarrë kërkonte shpejtësi, i ndau forcat dhe disa nga kapedanët e rinj i nisi me trupa të ndryshme sa andej këndej për të kryer akcione të tjera, për të ngritur më këmbë shokët dhe për t'u dalur para armiqve. Hamzaj bashkë me gati dyqind burra mori urdhër të shkonte në Krujë, sepse roja e lënë atje nuk dukej mjaft e zonja, as edhe komandanti i saj. Vetë Skënderbeu, duke u sjellë nga një vënd në tjetër dhe duke i kontrolluar të gjitha, i harxhoi disa ditë për të shtënë përsëri në dorë vëndet e tjera dhe për të fituar me praninë e vet zëmrat e popullsisë.

---

a) Në Shqipëri.

Mbetej vetëm një punë, por që kërkonte një mundim dhe vështirësi të veçantë: rrethimi i qytetevet të tjera, që kishin rëndësi fort të madhe për mbretërinë e rifituar. Por me qënë se këto të gjitha i kishin në dorë trupa shumë të fuqishme të Tiranit, u pa e udhës se kjo punë duhej filluar me forca më të mbëdha dhe se duhej kryer jo pa ndonjë këshillim. Prandaj u arrit që, të gjithë ata që ishin shpërndarë andej e këndej dhe ishin dërguar me punë të ndryshme nga ai, të mblidheshin sa më parë dhe me forca sa më të shumta në Krujë. Ai gjithashtu u drejtua me forcat e veta për në Krujë, për t'i pritur atje. Dhe erdhën jo shumë vonë pas Skënderbeut.

Por, kur e muarrë vesh këtë lajm, u nisën edhe shumë të tjerë. Kështu u mblodhën shpejt e shpejt pjesa më e madhe e krerëvet më bujarë, sidomos të afërmit e tij, me një fuqi ushtarake të pashoqe. Ndërmjet të tjerëve ishin: Muzaka i Angjelinës, siç e quante populli, nip nga e motra Angjelinë; të dy vllezërit, Goiku dhe Gjergji, të dy bij të Stresit e të së motrës Jellë, Gjin Muzaka, i shoqi i Vlajkës. I ati, Gjoni, para se të ndahej këso jete, i kishte martuar gjithë të bijat me princër e bujarë të ndryshëm të vëndit, me përjashtim të Mamicës, e cila, pas rifitimit të mbretërisë nga Skënderbeu dhe vendosjes së qetësisë në vënd, u martua me Muzak Topinë. Mbledhjes nuk i munguan përgëzimet, bashkë me një pjesë ushtarësh e të hollash, edhe nga Stefan Çernoviçi, [a] i cili kishte grua Marën, nga e cila pati edhe fëmijë. Përveç këtyre ishin mbledhur e po mblidheshin çdo orë një mizëri populli, sa që kapërxente një numur prej 12 mijë njerëzish të armatosur.

Kastrioti, fort krenar për këtë simpati nga të titë, në kohën kur të gjithë i kishte radhitur për luftë dhe ishte gati për t'u nisur, thuhet se, duke u këshilluar për mënyrën se si duhej vepruar dhe duke nxitur ushtarët, mbajti këtë fjalë, para se të jepte urdhërin e nisjes:

«Asgjë të re, as të papritur nuk shoh këtu, kapedanë dhe ushtarë kryetrima, që të mos ma ndjente më parë zëmra dhe të mos më mbushte me shpresë, sa herë që unë sillnja ndër mënd tërë mall edhe bujarinë e lashtë të popullit, edhe shërbimet e veçanta dhe zyrtare tuaja ndaj babës tim, Gjonit. Dhe me të vërtetë, mos ma merrni për mburrje, por unë s'kam dyshuar kurrë, në asnjë çast të jetës sime, se, kur ruanja në zëmër këtë qëllim, këtë dashuri për atdhe, kur ushqenja këto ndjenja për liri, këto dëshira të mia që s'më ndaheshin, ishin edhe tuajat. Kur ju më ftonit shpesh, në kohën që isha pranë Tiranit, me tërë dashurinë dhe gatishmërinë tuaj për këtë vepër, gjë që unë tani e kujtoj me kënaqësi dhe e them me mburrje, ju shkonte ndoshta në mënd se e kisha harruar atdhenë, se e kisha harruar nderin tim dhe lirinë, me që ju kthenja prapë në shtëpi fort të pikëlluar, pa asnjë shpresë të sigurtë, pa asnjë shënjë të qartë të qëllimit tim. Po s'ka dyshim, qytetarë, se me atë heshtje time, me atë përulësi të shtime të shpirtit tim, unë mendonja për vehte dhe për ju, sepse punët ishin t'atilla, që duheshin bërë më tepër se sa thënë, kurse ju kishit nevojë më fort për fre se sa

---

a) Stefan Cernoviçi ishte sundimtar i Malit të Zi.

për mamuza[a]. Po e them se unë ua fsheha planet e mia, se s'ju thashë asnjë fjalë gjatë gjithë asaj kohe për dëshirat e mia, jo sepse dyshonja në besnikërinë tuaj apo s'jua dinja mirë shpirtin, posa ju vetë m'i çfaqët të parët qëllimet tuaja në atë kohë aqë të rrezikshme, por sepse më mbante frika që më shtinte brishtësia e vdekëtarëvet dhe papërmbajtëshmëria[b] e njerëzvet, e cila lëshohet me ngut në çdo punë dhe, kur është rasti për lirinë, rrëmbehet e s'bëhet dot zap, nuk peshon asgjë, nuk i a var asnjë rregulli. Dhe, sikur t'i paraqitet rasti më i vogël jo vetëm për ta fituar, por për ta provuar lirinë, atëhere s'mund ta largojnë atë nga qëllimi as një mijë shpata, siç i thonë një fjale, as një mijë rreziqe, as vdekja e sigurtë dhe as rreziku i padyshimtë i të miravet dhe i jetës.

Por, kur në një punë të tillë, të nisur kot, përpjekjet dalin pa gjë, atëhere s'mbetet veçse vdekja më mizore apo skllavëria edhe me keqe, dhe çdo shpresë për të nesërmen fluturon e rasti, që të shket një herë nga duart, s'kthehet më kurrë prapë. Kjo punë niset një herë e mirë e në mos vaftë mbarë, mundësia[c] çduket përgjithëmonë. Prandaj unë, po jua them sheshit, nuk e shikonja as vehten time si një pjesëtar të sigurtë në këtë plan. Kisha frikë se mos gjuha, që s'i durohej para një pune kaqë të madhe, se mos muret e shtëpisë më tradhëtonin. Për dëshmitar kam Hamzanë, nipin, që u bë pastaj përkrahësi kryesor i planit dhe shoku i mundit, si edhe disa të tjerë fare të pakë, me ndihmën besnike dhe të papërtuar të të cilëvet jemi duke e kryer këtë punë. Dhe sa do që neve na qëlloi të jetonim bashkë, të ushqeheshim dhe sidomos të kishim një shpirt e një zëmër, me gjithë këtë as një nga këta s'më mori vesh që unë s'e kisha harruar atdhenë, veçse në luftën hungareze, as një s'ma dëgjoi zërin, të flisnja si njeri i krishterë e i lirë, veç se atëhere, kur e pati mundësinë pa frikë ndëshkimi.

Ju, epirotët, mund të gjënit një tjetër mbrojtës të lirisë, një tjetër përkryës të qëllimevet dhe të aspiratavet tuaja, sepse, në këtë vënd, s'kanë munguar mëndjet e ndritura; po Juve ju pëlqeu, me gjithë këtë, se ndoshta kështu e deshën perënditë, që këtë liri ta prisnit më mirë nga unë, qoftë edhe vonë, se sa nga të tjerë, apo ta fitonit vetë me dorën tuaj. Ju, si burra aqë të fortë, të rritur në liri, që qëndruat kaqë kohë nën mynxyrën barbare, nuk u mërzitët derisa të më shihnit. Por përse doni që unë ta mbaj për vehte me të padrejtë emrin e çlirimtarit? Lirinë nuk e solla, por e gjeta unë këtu. Sapo më shkeli këmba truallin tuaj, sapo dëgjuat emrin tim, m'u derdhët me vrap të gjithë, më duallët përpara kush e kush më parë, sikur të kishit dëgjuar se u ngritën nga varret etrit, vëllezërit, bijtë tuaj, sikur të kishin zbritur këtu gjithë perënditë. Ju më latë prapa, ju m'i lidhët me një herë duart, ju më mbytët me shërbime aqë të mbëdha dhe me një gaz shpirtror aqë të madh, sa që duket se ju më kini bërë tani aqë rob, sa edhe të lirë. Mbretërinë dhe këtë qytet

---

a) për nxitje, për shtytje.

b) Vërë re përdorimin e emravet abstraktë në vënd të emravet konkretë, zakon i shpeshtë tek Barleti. Brishtësia = të dhënët lehtë, të mos duruarit.

c) Kuptohet: «për ta nisur përsëri».

nuk jua dhashë unë, po ju ma dorëzuat mua. Armët nuk jua solla unë, por ju gjeta të armatosur. Lirinë e pashë se e kini kudo, në kraharor, në ballë, në shpatat e në ushtat dhe si kujdestarë të pashoq, të lënë nga baba im, e vutë përsëri në vënd [a]), me kujdes e besnikëri të pandryshuar, skeptrin, që ma ruajtët gjer në këtë ditë, dhe më bëtë përsëri, me mundin e punën tuaj të papërtuar, zot të mbretërisë së të parëvet të mij, pa derdhur gjak. Përpara tani, për të shtënë në dorë me ndihmën e perëndivet edhe çka mbetet. Pjesën më të madhe të punës e kemi mbaruar. Kruja është fituar, krahina e gjithë është jona, Dibrat dhe pastaj popullsitë e tjera janë bashkuar me ne dhe emri i armiqvet është çdukur nga fushat; mbeten qytetet. Po të mendoj gjëndjen e tyre të veshtirë, duke parë se të gjitha janë të rrethuara nga ne, të zëna në befasi, se të rrethuarvet u kanë mbetur vetëm muret e çveshura, kam shpresa të mira. Po të marr parasysh vështirësitë që paraqitin këto vënde dhe trupat që janë vendosur brënda nga Tirani, duket se do të jetë nevoja të përdorim ndonjë zgjuarsi apo këmbëngulje shumë të madhe. Por këto do t'i gjykojmë më mirë, kur të ndodhemi në vënd e të kemi përpara armikun e kur të mbajmë shpatën në këtë të djathtën tonë shkrumbonjëse, se sa tani për së largu e në tym. Të nisemi, pra, pa ngurim dhe kudo të tregohemi me guxim prej fitimtarësh; fati do të na ndihmojë në përpjekjet tona, fati që gjer më sot s'na është ndarë në çdo punë e na ka ecur për bukuri. Me gjithë këtë, duhet t'ia nisim para së gjithash nga Petrela, jo sepse kjo keshtjellë mbetet prapa të tjeravet për nga vështirësia e pozitës apo nga mbrojtja natyrale, por sepse është më afër këtij qyteti. [b]) Unë besoj se ne do ta gjejmë atje emrin dhe frikën e fatit të Krujës [c]) me të madhe, sepse ata i panë me sy edhe trimëritë tuaja, edhe fatkeqësitë e veta. Këto do të mund t'u kallin atyre një frikë ndoshta jo të vogël, e në mos ua kallshin tamam këtë, atëhere do të veprojë sigurisht këmbëngulja jonë. Një gjë vetëm duhet të na ngulet mirë në kokë dhe të mos na dalë asnjerit nga mëndja: në mos u pushtoftë ai qytet e në mos qofshim të zotët t'i plotësojmë dëshirat tona, atëhere s'kemi sepse të kthehemi prapë në shtëpi. Na duhet të provojmë çdo mjet, mundin, durimin, shpatën, arin dhe argjëndin, me qëllim që fitores sonë t'ia fillojmë që këndej. Në qoftë se perënditë do të duan që ne ta marrim qytetin me forcë, atëhere nuk duhet të ketë vënd nga ana jonë për asnjë mëshirë kundër kokëfortëvet, por t'i arrijmë fitores qoftë edhe me mënyrën më të pazakontë, me qëllim që t'ua thyejmë guximin të tjerëvet. Në qoftë se do të na jepet mundësia që ta shtiem atë në dorë pa derdhur gjak, duke na e dorëzuar vetë vëndasit, atëhere do të na duhet që të gjithëvet të veprojmë me urtësi të madhe si publikisht ashtu dhe privatisht, me qëllim që të nxitim kështu edhe të tjerët për dorëzim».

Nga kjo fjalë ushtëria e mori mirë vesh dhe e lavdëroi fort urtësinë e Skënderbeut dhe nuk i bëri ndonjë ndryshim, as e priti me zëmër të thyer planin e tij.

---

a) D.m.th. ma dhatë mua, si trashëgimtar legjitim, sundimin.

b) Krujës.

c) D.m.th frikën e turqvet të shkaktuar nga fitimi i Krujës

I pari u nis, si pararojë, kundër qytetit Moisiu me tri mijë kalorës; me njëherë pas tij vinte Kastrioti bashkë me fuqitë e tjera. Një palë thonë se ai solli me vehte disa makina lufte, të gjetura në Krujë, për t'u shtënë tmerin banorëvet të keshtjellës. të tjerë, përkundrazi, thonë se çdo gjë u nis e u mbarua pa përdredhore a). Në qoftë se duhet pranuar ajo që e thonë të gjithë, se brënda një muaji po thuaj ai e kishte fituar gjithë mbretërinë e tij, unë sa për vete me zor e pranoj që të kenë qënë dërguar atje gjithë ato streme, sidomos sepse, n'atë kohë dimri, kur çdo gjë ishte mbuluar me dëborë e me akull, ishte vështirë për kuajt dhe ushtarët të udhëtonin shpejt e me siguri.



Kur arritën ushtëritë nën muret, Epiroti ndau radhët e tyre dhe e rrethoi qytetin me një herë dhe si më mirë që mundi Në Tiranën e madhe e cila quhet kështu për shkak të Tiranës tjetër më të vogël që ndodhet pranë Krujës, vendosi pjesën më të madhe të ushtërisë me qenë se ky vënd ishte më i përshtatur për të ngritur çadrat. Tani edhe rrethonjësit edhe të rrethuarit mendonin po një gjë b). Me gjithë këtë, Kastrioti ua gjeti i pari armiqvet zëmrën me fjalë të ëmbëla e me premtime bujare dhe, pasi zgjodhi një burrë besnik e të sprovuar, që e kishte sjellë me vehte në Epir nga mbeturinat e luftës hungareze, e dërgoi për tek të rrethuarit. Si shpërblim për dorëzimin, përveç jetës dhe pasurisë personale, u premtoi rroga të majme, në rast se do të donin të qëndronin pranë tij, duke ndrruar fe e mbret. Po t'u pëlqente më mirë që të shkonin tek Tirani, u premtoi të gjithëve të holla dhe komandantit të qytetit dhurata të çmuëshme. Ushtari dinak me fjalë të përshtatura për këtë gjë, i shpuri ata me lehtësi atje ku deshi, meqë ishin të prirur qysh më parë për t'u dorëzuar. Ja filloi, pra, fjalës më parë jo nga Skënderbeu, por nga fatkeqësitë dhe andrallat e Muratit, nga kërdia hungareze dhe nga përbetimi i të krishterëvet kundër turqvet, pastaj, me besimin e veçantë që po u ngjallte, kaloi tek vetë porositë e kapedanit, c) duke u përmëndur shpesh ndigjonjësvet fatin e rojës së

---

a) Kështu kemi përkthyer fjalën: «tormentum», qe tregonte një armë predhahedhëse, që njihej qysh në kohën e romakëvet. Kemi krijuar këtë term të mbështetur në ngjashmërinë kuptimore, për t'iu larguar përdorimit të fjalës «top», e cila është tepër anakroniste.

b) D.m.th. dorëzimin pa luftë, siç duket nga sa thuhet me njëherë më poshtë.

c) D.m.th. të Skënderbeut.

Krujës, dhe mjerimin e të tjerëvet që dergjeshin të braktisur në çdo çip të vëndit, duke u bërë kafshatë e ujqërvet dhe e qenvet.

Ata i besuan lehtë të gjitha këto, sepse pjesërisht i kishin dëgjuar nga të tjerë dhe pjesërisht i kishin parë me sy, dhe pranuan kushtet: që të dilnin nga qyteti, mjaft që t'u lejohej të largoheshin me gjërat e veta të paprekura; për të tjerat s'patën hall. Kështu u dërguan nga komandanti të deleguar që ta bisedonin punën me Skënderbenë dhe ta vulosnin me be. Pasi u dhanë të gjitha sigurimet, barbarët duallë pa vonesë dhe roja e re u prit në qytet. Por Kastrioti, i cili s'e hiqte nga mëndja planin e vet, si i lavdëroi armiqtë me fjalë, i ndihmoi gjithashtu edhe me të holla, me kuaj e me ushqime. Pastaj, me qëllim që të mos pësonin kund dëm nga të titë me prita apo me dhunë sheshit, dërgoi bashkë me ta gjer në kufitë e mbretërisë Moisinë me disa kalorës. Sikurse në punët e tjera me të shuma, ashtu edhe këtu, mua më del jo më pak i admirueshëm fati i kapedanit tonë, se sa trimëria dhe urtësia e tij. Madje, unë do të guxoja të them se perënditë, që të gjitha, ashtu siç e mbanin për dore, kur e ruanin nga Murati, po ashtu edhe tani, kur po ia vinin përsëri në vënd mbretërinë, jo vetëm që nuk e lanë vetëm, por vunë edhe sedër kush e kush ta ndihmonte më tepër. Kështu, Petrela, qytet jo fort i madh, që t'i vish rrotull, por i papushtuëshëm me gjithë këtë për shkak të natyrës së vëndit dhe të lartësisë së malit, në majë të të cilit ndodhet, i siguruar me armë, me burra e ushqime pa kursim, sidomos në kohë dimri, që është fort e papërshtatur për rrethim kështjellash, e priti me aqë lehtësi sundimin e tij, sa që ai jo vetëm asnjë ushtar, por asnjë fjalë, siç thonë, nuk humbi kot për ta shtënë atë në dorë. Këtu është për t'u lavdëruar sa durimi jo i pavënd dhe forca e paepur e trupit, aqë edhe fuqia e pamposhtur e shpirtit të tij, që i bënte ballë çdo gjëje me shpejtësi. Me të vërtetë, pasi u fitua ky qytet dhe u rregulluan brënda tij e u siguruan gjithësa u panë të nevojshme, ai nuk vonoi atje jo me ditë apo me orë, pos as një çast dhe, pasi mblodhi stremet, e dërgoi me një herë ushtërinë, sikur të ishte duke marrë arratinë, në qytete të tjerë. Dëbora kishte mbuluar kudo gjithë dhenë; fytyrat e njerëzvet ishin tharë nga të ftohtit, duart u ishin bërë akull dhe trupi u kishte ngrirë e u ishte bërë si kallkan. Me gjithë këtë asnjeriu, përveç rojës, nuk i lejoi që të hynin nëpër shtëpitë apo brënda murevet dhe as vetë nuk desh të hynte. për t'i bërë të tjerët, me shëmbëllën e vet, që t'i zinte turpi.

Por unë nuk e gjej të udhës të lë pa e zënë në gojë edhe një gjë tjetër, shumë më të madhe, që thonë për të: që nga dita e parë që erdhi në Epir e gjersa e çliroi mbretërinë, mezi i bënte dy orë gjumë çdo natë, mrekulli kjo veçanërisht e një trupi hyjnor dhe e një trimërie të pashterur. Prandaj, siç thonë edhe të vjetrit për Papir Kursorin, nga që rrinte ndoshta pa gjumë, nga që qëndronte në lëvizje të paprerë e në vrull të madh, ia arriti që ta duronte lodhjen. Thonë se s'hante kush e s'pinte kush verë si ai. Ai luftonte gjithëmonë krahëçveshur dhe s'donte t'ia dinte as nga të ftohtit, as nga të nxehtët, duke e bërë këtë punë me një guxim t'atillë, që brezat e ardhëshëm do të çuditen më fort se do të besojnë.

Por le të kthehemi atje, nga ku u larguam. Duke vazhduar drejt rrugën, arritën në Petralbë,[a] e cila është larg nga Petrela 30 mijë hapa, nga Kruja 30 mijë, ndërsa Petrela nga Kruja 25 mijë hapa. Ky është një qytet në Mat, i ndërtuar mu në majë të një mali, i vogël, por që s'i trëmbet, megjithë këtë, përveç urisë, asnjë fuqie armiku. Veç kësaj, lumi i Matit, që rrjedh rrëzë malit, duket se ia shton këtij vëndi jo më pak bukurinë se sa fuqinë mbrojtëse dhe dobinë. Sapo ushtëria zuri vënd e nguli çadrat nënë muret, erdhën disa të dërguar nga ata të qytetit tek Skënderbeu dhe i bënë me dëshirën e vet dorëzimin e qytetit. Edhe këtyre u dhanë dhe ua mbajtën gjithë zotimet, që u kishin dhenë e mbajtur më parë petrelasvet dhe bashkë me rojën armike u dërguan disa nga tanët për t'i ruajtur se mos pësonin gjë nga banorët e krahinës.

Me t'u siguruar qyteti me gjërat e nevojshme dhe pa marrë ende mirë frymë, iu drejtuan po me atê enthusiazëm Stellushit. Këtë qytet e ndajnë nga Petralba 25 mijë hapa, nga Petrela 40, nga Kruja pothuaj 50. Edhe ky qytet, megjithëse nga madhësia me të drejtë nuk mund të lavdërohet, por nga mbrojtja natyrale e vëndit, nga bukuria dhe nga shëndeti i klimës me plot të drejtë mund ta ngresh në qiell: është një mal në fushat e Matit, i lartë, në mes të një lugine të bukur, si t'ish vënë atje me qëllim. Vetë qafa e këtij mali, e rrethuar për bukuri me mure, formon këtë qytezë.

Tanët arritën këtu në të perënduar të diellit, por atë ditë s'bënë gjë dhe e lanë punën për të nesërmen.

Në mëngjes, Kastrioti dërgoi tek ata të qytetit të deleguar dhe në fillim nuk u parashtroi veç se fjalë dhe nuk mori asnjë përgjigje të prerë, sepse ndërmjet barbarëvet u çfaqën mendime fort të kundërta dhe puna thuaj se arriti gjer në revoltë për shkak të kokëfortësisë, ose, që të flas më drejt, të qëndresës së komandantit, i cili s'ishte në një mëndje me të tjerët për dorëzimin dhe e nxiste turmën që të rrokte armët. Me gjithë këtë, i mundur nga pjesa më e madhe e të vetëvet, nga që nuk deshi t'i pranonte kushtet e drejta të dorëzimit, u detyrua pas pak t'i shtrohej një zgjedhe shumë më poshtëronjëse dhe më të vajtuëshme: ushtarët, duke mos mundur t'ia kthenin mëndjen me fjalë, e lidhën bashkë me shokët që mendonin si ai dhe e shpunë tek Skënderbeu, të cilit i dorëzuan edhe qytetin, pasi pranuan kushtet. Tanët, për secilin nga këta më tepër se për të tjerët, u kujdesën me shumë bujari. Pjesa më e madhe e tyre, nga frika e Otomanit për veprën që bënë, nuk deshën të ktheheshin në shtëpi dhe qëndruan atje. Disa u pagëzuan, të tjerët u lanë të lirë të vendosnin vetë për këtë gjë, por asnjeriut s'i mungoi ushqimi nga ana e shtetit.

Mbetej Sfetigradi, që për Ilirikët[b]), do të thotë: qytet i shënjtë. Epiroti, pa humbur aspak kohë në Stellush, i shpuri forcat atje me shpejtësinë më të madhe. Ky qytet ndodhet në Dibër të sipërme pranë kufivet të mbretërisë, si fole shqiponje në një mal të lartë,

---

a) Në origjinal është: **Petram Albam**, që, fjalë për fjalë, do të thotë në **Gur të Bardhë**. Shpesh gjëndet edhe e shkruar si një fjalë **Petralba**, si me thënë: Gurabardhë. Është Guri i Bardhë i sotëm në **Mat**.

b) Në shekullin 15 e më vonë me emërin «ilirikë» quheshin popullsitë sllave, veçanërisht të Ballkanit perëndimor.

siç thamë edhe për të tjerat, i dukshëm nga të gjitha anët dhe i barabartë pothuaj me Stellushin, po t'i vish rrotull. Të gjitha këto qytete që numëruam, nuk kanë për themelonjës asnjë që të zihet në gojë nga të vjetrit. Dhe me të vërtetë, ato që ndërtuan mbretërit e vjetër të Epirit dhe të Maqedhonisë, si edhe sundimtarët e jashtëm, si Meandria, Heraklea, Toglus, Nikopolis, Ekinus Leukas a) e disa të tjera, u shkatërruan e u sheshuan për tokë nga gotët dhe gallogrekët b), kur këta armiq të emrit latin ose më mirë, ky zjarr e kjo murtajë që i ra gjithë njerëzisë, u dyndën nëpër botë. Shumë kohë më pas, banorët e krahinës dhe mbretërit e vegjël të atyre vëndeve deshën ta mblidhnin në një vënd turmën e shpërndarë si mos më keq nga ky shkak dhe të formonin një farë krahine; por duke qënë se e shikonin të vështirë rindërtimin e gërmadhavet të vjetra dhe gjithashtu se, po të rindërtoheshin ato qytete, do t'i ishin shtruar gjithë mjerimit të dikurshëm dhe dhunës së armiqvet, me që në pjesën më të madhe ishin në fushë, i ndërtuan këto kështjella në maja shumë të larta malesh, që i zgjodhën për banim të vet. Prandaj, këto i ndërtuan të vogla për shkak se vëndi nuk lejonte një rreth më të madh muresh, por edhe që të mbroheshin më lehtë, kur të sulmoheshin nga ndonjë fuqi armike. Me gjithë këtë Kruja, si kryeqytet i mbretërisë, është më e bukura dhe më e madhja nga të gjitha. Si themelonjës i kësaj mua më del se ka qenë Karli, c) burrë i pasur, nga dera fisnike e Topiajvet, të cilët, në kohën që Skënderbeu u bë zot i Epirit, sundonin në Skurje, një vënd mjaft i njohur i Epirit, në mes të Tiranës dhe të Durrësit.

Këtu, ç) me të zënë vënd mu para syvet të kundërshtarëvet dhe me të rrjeshtuar ushtërinë e me të vendosur rojet, Skënderbeu filloi me njëherë të binte në fjalë me ata të qytetit, me qëllim që të merreshin vesh për dorëzim. Dhe që t'i tërhiqte më lehtë me shëmbëlla, urdhëroi t'u përmëndnin ngjarjet e Krujës, të Petrelës, të Petralbës, të Stellushit, veçanërisht bujarinë e tij dhe nderimet, që iu bënë rojës së Stellushit dhe, përkundrazi, prangat që iu vunë komandantit të saj, të cilin do ta shikonin tani të shkohej me një herë në thikë para syvet të tyre së bashku me kokëfortët e tjerë. Kjo dërgatë i tronditi të gjithë pa përjashtim e në radhë të parë komandantin, i cili po e shikonte me sy fatin e të tjerëvet. Prandaj, nga frika që kishte të çfaqte i pari mendimin e vet e t'i përgjigjej armikut, për shkak të mosmarrëveshjes/pakundështmërisë së shumicës dhe të karakterit të paqëndrueshëm të vegjëlisë, u kthye nga të vetët dhe pasi e kish pritur e mbajtur me nderime të dërguarin, me shumë përulësi tha: «Ç'farë urdhëroni, o burra kryetrima dhe ushtarë fort besnikë? Ç't'i përgjigjemi armikut për këto?» Atëhere njeri nga të pranishmit, i cili e kishte marrë mirë me mënd dëshirën e fshehtë të komandantit nga vetë fjalët që tha, duke i quajtur shokët së bashku me vehten e vet trima

a) Është fjala për qytete antike në pjesën perëndimore të gadishullit ballkanik, si p.sh. Nikopolis pranë Prevezës, Heraklea pranë Manastirit të sotshëm.

b) Është fjala për popullsi që muarën pjesë, sipas mendimit të Barletit, në dyndjet e barbarëvet dhe në shkatërrimet që suallën me vete këto dyndje në shekujt V-VI të erës sonë.

c) Karl Topia, sundimtar i Shqipërisë së Mesme prej 1358-1388.

ç) Në Sfetigrad.

e besnikë dhe Skënderbeun armik mëndjemadh dhe duke shtrënguar e tundur shpatën me të djathtën e vet: «Kjo», tha, «o komandant kryetrim. le të përgjigjet për ne. Nuk ish aspak nevoja t'i trëmbnin gjokset tona të lira me fjalë të kurdisura për këtë punë herë nga fati i Krujës, herë nga ai i Stellushit. Ashtu si ndryshojnë njerëzit nga fytyra e të pamit, ashtu ndryshojnë edhe në shpirt. Çdo njeri gjykon sipas mëndjes së vet, çdo njeri frymëzohet nga puna e vet. Ne nuk u kemi dhënë urdhëra petrelasvet, as stellushnjanëvet; as ata të mos na japin neve. Vepra kaqë të ulta prej sklleverish nuk mund të kenë vënd në zëmrat e burravet trima. Njerëzit me karakter të lartë e gjykojnë të padenjë të imitojnë veprat e të tjerëvet, qofshin edhe të nderuëshme, aqë më tepër kur ato janë të turpëshme. Secili rron sipas zakonit të vet. E, pra, le të shkojë në thikë para syvet tonë komandanti i Stellushit, le të flijohen shokët; kujtoni ju se ne nuk kemi për të mbaruar mbi kufomat e tyre? Se nuk do të na dalë shpirti e nuk do të na derdhet gjaku atje? [a]) Por, oh si lum ato kufoma, si lum ata shpirtra gjithëmonë të respektueshëm për mua, që, me dashuri të shënuar për të ruajtur lirinë dhe besën, e përbuzën arin, argjëndin, shpatën e çdo gjë tjetër që lakmon njeriu i mjerë apo i trëmbet! Ti [b]) tani shpjeri si përgjigje këto mandata të një ushtari të thjeshtë kapedanit tënd, në qoftë se ai dëshiron të na imponojë neve këto kushte: Le ta përveshë tanimë atë farë krahu që ka, atë krah që s'ua ka kallur ende tmerrin burravet trima. Ai mund të na detyrojë ndoshta, në mos na ndihmofshin perënditë, t'u shtrohemi urdhëravet të tija, por me siguri nuk do të mund të na tërheqë me fjalë të ëmbëla. Nga ana tjetër, Skënderbeu Juaj s'po na del ashtu siç kemi dëgjuar dikur, burrë me mëndje të lartë, që fal lehtë, dhe i drejtë kundrejt armikut njësoj si kundrejt vetvehtes. Dhe me të vërtetë, pse mbahet në pranga komandanti i Stellushit, i cili lirisht, me trimëri dhe me të drejtë mendoi për mbretin e vet, për fenë, për lirinë? Pse bëhen gati sëpatat? «S'është i denjë as për shpatë, as për vdekje ai që e kërkon atë si burrat, për të shpëtuar lirinë».

Të gjithë me admirim shumë të madh e dëgjuan ushtarin dhe as që e ndërpreu njeri gjersa i dha fund fjalës ai vetë. Atëhere iu derdh nga të katër anët rreth e rrotull turma; mburojat shungulluan nga shpatat dhe me një herë pas kësaj shënje u ngrit në qiell një klithmë aprovimi. Komandanti mori fort zëmër e kurajo nga vullneti i të vetëvet dhe, sa po u largua nga qyteti i dërguari, u kthye me një herë tek rojet dhe i vuri ushtarët secilin në detyrën e vet. Me gjithëse punët më të shuma nëpër muret ishin rregulluar që më parë, ai, duke bërë diku shtesa, diku meremetime, çdo gjë e vuri në vënd me kujdesin më të madh, ndërsa gjatë kohës që po bëheshin këto gotitje, jepte këshilla të shuma dhe i nxiste fort duke u thënë se ai gjeti në zëmrat e tyre atë që priste me siguri që më parë, se qëndresa e tyre duhej forcuar edhe më tepër nga pësimet e qytetevet të tjerë, që me aqë shëmti u futën në zgjedhën armike. Ata mund ta merrnin me mënd se ç'shpërblime do të kishin nga Murati, sikur të ruanin.

---

a) kuptohet: «po t'i bindemi Skënderbeut».
b) I drejtohet të dërguarit të Skënderbeut.

të vetëmit në Epir në mes një pabesie aqë të madhe, emrin e lirisë dhe të sundimit Otoman. Përkundrazi, po t'i lëshonte zëmra, me të drejtë duhej çdo gjë ta prisnin a) më të zezë se ata të Petrelës e të Stellushit, për arësye se pabesia e atyre dukej më e përligjur nga që qenë si të detyruar për t'u dorëzuar, gjersa ndodheshin mu në zëmër të krahinës, të rrethuar nga të katër anët dhe të gardhuar prej armikut; përkundrazi, këta, duke u ndodhur mu në kufi të mbretërisë armike dhe duke u mbrojtur nga një kështjellë edhe më e fortë, b) nuk mund t'i përdornin si argumente lehtësonjëse ato çfajësime të kota, kur ishte e mundur që të kishin ndihmë nga Tirani dhe të hiqej rrethimi me një herë. Përveç kësaj, ai i ngushëllonte ata edhe duke u thënë se vuajtjet e tyre do t'ishin të shkurtra, për shkak të dimrit fort të papërshtatur për rrethime, dhe se ai besonte që armiku, kur ta merrte vesh këmbënguljen e tyre, nuk do të ndërmerrte asnjë veprim kundër murevet, po do të largohej me një herë, duke u kthyer prapa. Përveç këtyre fjalëve dhe këshillave, ai bëri edhe një punë tjetër jo më pak të urtë: të gjithë të krishterët dhe qytetarët e vjetër, disa nga të cilët Murati i pat lejuar të qëndronin atje, sikurse edhe në qytetet e tjerë, ai i nxori jashtë qytetit dhe i dërgoi aty ndër rrethet me qëllim që të mos mbetej asnjë shteg për tradhëti. Pasi u dhanë fund këtyre punëve, po prisnin armikun pa asnjë frikë. Ndërkaqë Kastrioti, kur mori vesh përgjigjen nga ata të qytezës dhe fjalën fort të goditur të barbarit, duke i çdukur këto pengesa me një të qeshur, tha: «Mbi të gjitha, ky qënka një ushtar i shquar, po qe se ka vendosur të veprojë ashtu siç thotë. Por, në na u dhëntë rasti, edhe këtë fatlumë do ta dërgojmë bashkë me shpirtrat fatlumë c) të stellushjanëvet». Pastaj dha urdhër me njëherë të silleshin para tij komandanti bashkë me robërit e tjerë dhe, passi u vuri përpara kryqin, disa që besuan e u rrëfyen, i pagëzoi; Desdroti ç) bashkë me të tjerët u vranë para syvet të të gjithëvet. Një klithmë u ngrit menjëherë nga qyteti dhe tanët u mbytën nga të sharat e shuma.

Për sa i takon rrethimit të qytetit, u çfaqën tre mendime: Një palë thonin se nuk duhej të bëhej asnjë përpjekje kundër atyre ledheve, sepse, duke qenë që akulli dhe dëbora mbulonin gjithë vëndin, mali bëhej i paafrueshëm dhe ushtarët mezi qëndronin më këmbë. Prandaj, për shkak të vështirësivet të dimrit, duhej hequr krejt dorë nga rrethimi, duke e shtyrë për në pranverë. Një palë të tjerë thonin se duheshin mbledhur ushtarë, se duheshin gatitur shkallë e makina dhe mjete të tjera kësofarësh, se kundër këmbënguljes duhej përdorur këmbëngulja dhe se nuk i duhej dhënë kohë armikut për të marrë ndihmë nga Otomani dhe për të përtëritur fuqitë e veta gjatë kohës që këta dëshironin të merrnin frymë dhe të prisnin si zoqtë stinën e pranverës. Një mendim, që qëndronte në mes këtyre të dyve, çfaqi Moisiu, duke thënë se nuk duhej as sulmi të ndërmerrej, as rrethimi të lihej. Ndryshe nga të tjerët, ai mendonte se me anë të rojës që mbahej atje në kufi, e gatitur për nevoja të tjera, ishte

---

a) nga Sulltani.

b) kuptohet: se kështjellat e dorëzuara.

c) Skënderbeu flet këtu me ironi, duke përsëritur fjalët e ushtarit barbar.

ç) Duket se është emri i komandantit turk.

e mundur që edhe për ushtërinë të kujdeseshin shumë mirë, edhe rrethimin të mos e ndërpritnin, duke i mbajtur armiqtë të mbyllur ndërmjet murevet dhe duke e shtyrë kështu luftën pak e nga pak për një kohë më të përshtatur të vitit, pa u dhënë mundësinë që të merrnin frymë. Ky mendim i matur u pranua dhe kjo barrë iu ngarkua vetë inisiatorit nga Skënderbeu. Garnizoni prej dy mijë vetash, që nuk ishte fort larg që andej, u armatos mirë, duke iu shtuar edhe një mijë të tjerë, e bashkë me këta mbeti atje Moisiu. Të tjerët u ngritën e shkuan në Krujë.

Mendime të ndryshme u çfaqën gjithashtu ahere edhe për gjithë gjëndjen dhe mënyrën e luftës. Shumë i linin armët me zor dhe këshillonin se duhej vazhduar fitorja dhe se lufta duhej sjellë në vetë viset e armikut, duke i çkëputur Muratit ndonjë pjesë nga perandoria e tij. Të tjerë sillnin si argumenta në favor të tyre kohën fort të papërshtatur, dëborën, akullin, shirat, duke thënë se ushtëria zor t'i duronte gjithë këto vështirësi. Veç kësaj, duke qenë se nëpër fushat çdo gjë ishte tharë nga thëllimi, s'kish se si t'u sigurohej kafshëvet mbartëse ushqimi.

Kastrioti ua pëlqeu mendimin dhe, për t'u treguar se kujdesej për ta dhe për ta forcuar ndërkohë më mirë sundimin e rifituar, ndërsa po i lironte ushtarët, i falnderoi me këto fjalë:

«Nuk e di, o ushtarë, përse t'ju përgëzoj më parë, për trimërinë që treguat apo për fatin që patët. Fatin jua solli trimëria, kurse trimërisë i ndihmoi fati dhe ajo që ishte më me rëndësi në këto rrethana, fati i vuri në harmoni të plotë planet tuaja me përpjekjet tuaja me anë të shpejtësisë. Kështu unë i kam tani shënjat shumë të mira për shkëlqimin e ardhëshëm të Epirit dhe të dinjitetit tuaj. Ç'farë do të na mohojë neve në të ardhmen fati? A nuk e shoh unë që tani se ai do të mposhtë çdo gjë me durimin tuaj? Kjo është dita e tridhjetë që kurse unë, me dyshim në zëmër e pothuaj i harruar nga mërgimi aqë i gjatë, shkela me këmbë të mbarë në truallin, në atdheun e pushtuar nga barbari. Sot, me përjashtim të Sfetigradit, atij, siç thonë, nuk i ndihet as emri, as era në vëndin tonë. Së pari duhet falënderuar Perëndia, që ua mori aqë lehtë mëntë armiqvet tanë, sa që zotërimin e gjithë këtyre kështjellave shumë të forta e kaloi në dorën tuaj pa derdhur gjak. Pastaj s'ka si t'i hahet e drejta e të lihet pa u lavdëruar durimi juaj, që s'desh t'ia dinte as nga kërcënimet e qiellit, as nga koha e keqe e dimrit, as nga gjithë ato vështirësi që i duallë përpara, që s'e përkuli kokën gjersa e plotësoi dëshirën që i vlonte me kohë në zëmër, ashtu siç e pat menduar. Tani unë i përgëzoj të dy palët për vullnetin e tyre, edhe ata që mendojnë se fitorja duhet vazhduar, edhe ata që mendojnë se ajo duhet shtyrë për më vonë. Dhe me të vërtetë, burrin trim nuk duhet ta ndalë asgjë, trimëria e ka zakon të hapë rrugë, si i thonë një fjale, për mes ujit, për mes zjarrit, për mes gjithë shtigjevet të pakaluëshëm. Me gjithë këtë, në qoftëse kjo shtyrje s'ka për të na sjellë asnjë dëm, mund të mendoni, pa u fyer, se edhe ju njerës jeni. Prandaj shkoni të lumtur dhe ripërtëritni duart fitimtare, e, çka peshon më tepër, zëmrat tuaja, që të ktheheni pastaj më të patundur për vepra të reja në një stinë më të ëmbël të vitit. Atëhere ju jap fjalën të gjithëvet se do t'i kini pa kursim armët, mundimet, rastet e luftës

së paprerë, shpërblimet që kini merituar qysh tani. Dhe me të vërtetë, në na u lejoftë që ta bëjmë luftën kështu siç e kemi nisur, pa pengesa, për shkak të heshtjes së Otomanit, atëhere do të duhet të shkretojmë, të plaçkisim, t'u vëmë zjarrin visevet armike dhe të provojmë të shtiem në dorë, në munçim, rojet e disa vëndeve. Por, në qoftë se Tirani do të vendosë kundër nesh luftën, siç ma merr më tepër mëndja mua, atëhere do të na duhet që planet tona t'i përshtatim sipas gjëndjes dhe vetë planevet të armiqvet. Por, si do që të veprojmë për të tjerat, sulmin e parë duhet ta bëjmë e t'i rrëmbejmë armët së pari kundër Sfetigradit. Dhe me të drejtë më vjen turp e rëndë që armiku s'i ka çkulur ende këmbët që andej, duke poshtëruar kështu shumë keq emrin epirotas. Por ne na u desh t'i bënim tani udhë kohës, me qëllim që të mos largoheshin të thyer më me turp e që armiku, krenar, të mos mësohej pak nga pak t'i përbuzte përpjekjet tona, po qe se neve, duke u orvatur që ta thyenim qëndresën sfetigradase me një qëndresë më të madhe, do të na shkonte puna kot, sepse nuk do të na duhej të luftonim vetëm kundër burravet, por edhe kundër vetë qiellit. Unë e di se disa komandantëve të lashtë ua kanë quajtur gabim që, për shkak të paurtësisë dhe padituresë në punët e luftës, kanë humbur ushtëri shumë të zonjat më tepër nga rrethanat e vështira se sa nga shpata e kundërshtarit. Veç kësaj, ne jemi në pragun e Kërshëndellavet; unë nuk e gjej të udhës se duhet të bëjmë ndonjë veprim kundër armikut në këtë kohë, se duhet t'ia humbasim kujt jetën në një kohë, në të cilën ne vetë kemi marrë jetë e dritë a), por me lutje të shpeshta, që ta përsëris sa më dëndur, duhet t'i falënderojmë kudo perënditë për lirinë, për mbretërinë, për gratë e për fëmijët, për vehten tonë, që shpëtuam. Unë, në ka ndonjë gjë, o ushtarë, për të cilën s'kam fjalë të mjaftuëshme që t'ju falënderoj ashtu siç e meritoni, kjo, e them hapur, është në radhë të parë që ju më kini bërë të shoh përsëri gjithë këta filiza të ndritur niprish, gjithë këta kapedanë fort të dashur e të pathyeshëm. Me kapedanë të tillë, me përkrahës të tillë. njeriu është i sigurt për gjërat më të mbëdha. Këta do të japin rast, do të japin shkas që t'ju shpreh dikur edhe Juve falënderimet e mia gjithashtu më të mbëdha. Tani, në ka diçka që varet nga unë e që ka të bëjë me nderin e shkëlqimin tuaj, thojeni hapur, çfaqini pa ndrojtje dëshirat tuaja. Unë ju jam shumë mirënjohës për shërbimet fort të mbëdha kundrejt meje, prandaj, nga unë, s'ka për t'ju munguar kurrë gjë».

Turmës dhe gjithashtu disave nga më të nderuarit u dolli turpi dhe, duke marrë guxim nga kjo fjalë, iu derdhën rreth e qark nga çdo anë dhe si me frikë se mos tjetër kush i kërkonte më parë, po i lypnin me ngulm gjëra të ndryshme, secili sipas gjëndjes së vet: një palë shërbim ushtarak me rrogë si kalorës, një palë si këmbësorë, një palë të holla dhe kuaj, të tjerë teloznat e disa bashtinave

---

a) Sipas fesë kristiane, lindja e Krishtit e shpëtoi njerinë nga mëkata dhe solli dritën e shpëtimit për njerëzinë.

dhe shumë të tjerë, të cilëvet, në kohën e ndrrimit të pushtetit, u ishin rrëmbyer nga barbarët pronat e trashëguara dhe u ishin dhënë të tjerëve, rikthimin e gjëndjes së dikurshme. Çdo gjë, që mund të rregullohej atëhere pa grindje, u rregullua; të tjerat që përmbanin në vetvehte ndonjë padrejtësi, u lanë për një kohë tjetër.

Skënderbeu, pasi e lëshoi ushtërinë, hyri në qytet [a]) bashkë me të vetët, sepse shumë qëndruan bashkë me të, sidomos niprit dhe princërit farefis. Të parin nga të gjithë Hamzanë bashkë me disa shokë të tij që e ndoqën pas prej Hungarie, i solli përsëri në fenë e krishterë, duke i pagëzuar. Gjithashtu ai pagëzoi edhe shumë barbarë që u gjetën në Krujë e në qytete të tjerë, pasi hoqi më parë dorë për një çast nga punët e luftës. Kjo ngjarje e hareshme bashkë me festën e Kërshëndellavet u kremtua për shumë ditë. Skënderbeut iu dërguan nga banorët e vëndit, sipas zakonit, dhurata të shuma privatisht e zyrtarisht. Princërit fqinj, sikurse pak më parë i kishin dhuruar gjëra të vlefshme për luftën, po ashtu tani i suallë dhurata gjithëfarësh që zbukurojnë jetën në paqe dhe në qetësi, veshje të rralla dhe orendi të tjera të bukura, duke ditur se, në atë gjëndje dhe rrebesh lufte [b]), ai s'kishte sjellë me vehte asgjë, përveç armëvet.

Ky pushim qe i shkurtër për Kastriotin, sepse në gosti e sipër erdhi fluturimthi lajmi nga Moisiu, se barbarët, të cilët kishin ikur nga vendi [c]) e kishin gjetur strehë në viset fqinje, pasi kishin formuar një ushtëri jo sido prej shokësh e turme të mbledhur, po vraponin kundër tij për ta shtypur. Prandaj, të vinte shpejt vetë, sepse kishte frikë se mos shtrëngohej prej armikut që të hiqte dorë nga ndërmarrja kundër Sfetigradit, duke e shtyrë për më vonë, apo mos vihej prej tyre e prej atyre të qytetit në mes dy zjarresh, në rast se do të donte ta provonte fatin nën muret.

Shkaku i gjithë kësaj lëvizje ka qenë ky: ato mbeturina të turqvet, që u shpëtuan duarvet të tanëvet, sidomos roja e Petrelës, e Stellushit dhe e Petralbës, u mblodhën, pas fatit që pësuan, në Alhria [ç]) qytet ky i Otomanit në Maqedhoni. Duke parë se Skënderbeu, pasi liroi ushtërinë, u hoq në Krujë për të kaluar dimrin dhe se pushoi, si prej plogështie, çdo stuhi lufte, nga dëshira për t'u shpaguar e për t'u çfajësuar për turpin dhe pabesinë e tyre me ndonjë vepër të shënuar përpara Otomanit, u nisën për në Sfetigrad bashkë me turma të tjera që ngritën më këmbë, kur e muarrë vesh se atje ishte lënë Moisiu me rojën për të ruajtur kufitë dhe për të rrethuar qytetin.

Kastrioti, me gjithë që nuk u trondit fort nga ky lajm, sepse nuk e besonte që ato fundëri do të guxonin të kalonin kufitë, prapësëprapi, për të mos treguar ndonjë pakujdesi në punën për rizotërimin

---

a) Në Krujë.
b) D.m.th. në rebeshin e luftës hungareze.
c) D.m.th. nga Shqipëria.
ç) D.m.th. në Ohër.

e mbretërisë dhe për të mos dhënë përshtypjen se nuk po i shkonte në ndihmë Moisiut, u nis me të shpejtë bashkë me të gjithë mysafirët dhe shokët e gostisë dhe me gati një qind ushtarë, të nxierrë nga qyteti, me qëllim që të çdukte atë dyshim që po qiste krye për atë rrezik. Por nuk gjetën asgjë që t'ia vlente frikës, shpejtësisë, sepse armiqtë, ashtu siç kishin bërë përpara me dridhmë në zëmër, po ashtu u kthyen lehtë prapa e s'u zinin këmbët dhe. Kjo gjë veç u dolli atyre për keq, sepse Epiroti, i zëmëruar fort nga që rasti i atij shqetësimi e udhëtimi, që iu dha e që mund të ishte për të shkak lavdie, iu hoq me ikjen e tyre, mori një mijë kalorës nga roja e Moisiut dhe u fut në viset armike, me qëllim që me anë të kësaj shpage ta ndizte, po të mundej, armikun dhe ta bënte që të dilte për t'u përleshur. Duke u rënë anë e mbanë fushavet, ai i rrënoi, i plaçkiti dhe i shkretoi me të madhe dhe ushtrinë, së cilës ia mori mëntë me këtë plaçkë të ëmbël, e bëri të mos desh t'ia dinte për ushqimet e gjithë dimrit.

## MARIN BARLETI

prift shkodran,

## LIBRI I DYTË I HISTORISË SË SKËNDERBEUT

Le të vimë tani në ngjarjet e huaja, pasi mbaruam me tonat.

Lajmi, që sjell ndonjë gjë të keqe, vjen më shpejt se lajmi i zakonshëm. Kështu edhe lajmi për ngjarjet në Hungari kish marrë dhenë me kohë, duke mbjellur kudo turbullinë, frikën e zinë për të gjithë. Me gjithë këtë, Otomani, vetëm kur mori vesh nga lajmëtarë të sigurtë se Pasha ishte dërmuar për shkak të veprimit të Skënderbeut dhe se ushtëria ishte shpartalluar e pothuaj grirë e çfarosur, se vetëm ai bashkë me Hamzanë e me përkrahësit e planit të tij kishte dalë nga beteja pa u gjakosur dhe ishte nisur me njëherë në Epir, vetëm atëhere, pra, Murati u pikëllua rëndë dhe sikur i ra pika nga ky lajm. I shtyrë nga dëshira për t'u informuar, ai e mori vesh me hollësi tërë vargun e ngjarjevet të luftës dhe planet e Skënderbeut. Veçanërisht kur dëgjoi se ky i kishte shkulur nga duart sekretarit letrën e rreme, — sepse edhe kjo s'i shpëtoi dot për më gjatë, — atëhere habia për një vepër kaqë të guximshme dhe për një të keqe të papritur, në fillim, siç ndodh, ia lidhi gojën. Pastaj, kur dhëmbja iu zbut pak e nga pak, shpërtheu në fjalë dhe me atë zë herë plot kërcënime e herë plot ankime, e nxori pothuaj tërë vrerin e zëmërimit, duke e quajtur Skënderbenë bukëshkalë e kriminel. Ai thoshte për të se helmin, që pat ruajtur për aqë kohë në zëmër, e volli tani, se këtë punë ai do ta kishte bërë që më parë, sikur ta kish gjetur mënyrën për planin e vet të tërbuar, se ai e gjeti kohën, kur mund ta plotësonte dëshirën e vet të urryer më me siguri dhe pa ndonjë dëm në rrethana e në kushte mjaft të rënda e të vështira lufte për shkak të kërdisë hungareze. Dhe tani ky prijës dinak po kërkonte si e si t'ia ngrinte kundër të titë dhe t'i bënte për vehte. Ky qëllim, sadoqë prapështia, thoshte, s'ka asnjë qëllim, e shtyri atë për një vepër kaqë mizore, me gjithë që pranë tij ai kishte mundësi të ishte edhe i pasur shumë, edhe i madh fort, dhe të mos i mungonte asgjë fare nga ato që çdo shpirt i pangopur njeriu mund të kërkojë me lakmi për lavdinë e vet civile apo ushtarake.

Duke përmëndur shpesh dhe duke përsëritur gjithënjë besnikërinë e kapedanëvet të vet, ai bërtiste me një farë zëmërimi të shtimë dhe pikëllimi të papërmbajtur në këtë rast, se kurrë ndonjë i huaj

s'ishte mbajtur e rritur me një kujdes më të madh pranë tij, se kurrë trimavet të huaj s'u ishin shtruar përpara shpërblime më të mbëdha. Dhe Murati thoshte se tani u bë mirë për të me atë otoman të prapë [a]), se shpëtoi nga një ankth shumë i rëndë, nga kurthi dhe pritat e shtëpisë. Ndoshta ndonjë helm tjetër të fortë, ndonjë zjarr tjetër shkatërronjës do të kishte pasur, sikur ajo murtajë të mahej për një kohë më të gjatë brënda murevet të tij. Vetëm për një gjë i vinte keq, vetëm për atë ai qahej përpara perëndivet e njerëzvet dhe s'mund ta duronte të mbetej një kob i pashpaguar, që merrte vesh se ai u bë shkak kundër çdo të drejte njerëzore dhe hyjnore, me planin e tij të prapë, që t'u mbetej në dorë fitorja në Hungari armiqvet. Në se kish ai ndonjë arësye për t'u shpaguar kundër tij dhe për të qënë me të drejtë zëmërlënduar, nga që i kishte shtënë në dorë mbretërinë e t'et, ç'faj pati ushtëria që iu shpu armikut me mënyrën më të shëmtuar e më mizore si kurban për t'u therë? Ç'pat gjaku i tyre i pafajshëm? Ç'faj pat më në fund sekretari, që humbi edhe jetën në duar të tija mizore?

Me këto fjalë Otomani po ua çonte peshë edhe më keq zëmrat e ndezura barbarëvet. Por edhe helmi i tyre u rrit atëhere shumë më tepër e sa s'kish ku të shkonte më nga lajmet e njëpasnjëshme, që sillnin njeri pas tjetrit lajmëtarë nga Epiri, duke thënë se ishte pushtuar nga Skënderbeu Kruja, ishin fituar me njëherë pas saj qytetet e tjerë, se ishin vrarë rojet dhe se kishte rënë në dorë të tij, me një përkrahje të admiruëshme të të gjithë popullit, tërë mbretëria e të parëvet të tij.

Por, sadoqë këto ia tronditnin fort shpirtin Otomanit, ai e la më nj'anë kujdesin për gjithë punët e tjera po thuaj dhe e ktheu mëndjen nga lufta hungareze. Kjo luftë u dukej atyre si qëllimi i vetëm që kishin tani përpara, këtë e lypte secili me shpirt e zëmër, këtë e kërkonin të gjithë me ngulm. Por mendimet e ndryshme të purpuratëvet e bënin Otomanin plak e shpirthelmuar që të mos dinte nga t'ia mbante.

Një palë, që nuk e gjykonin aspak të rrezikshme, gjersa nuk shikonin të ishin thyer krejtësisht, mendonin se duhej hedhur me të gjitha forcat kundër hungarezëvet, se nuk u duhej lënë këtyre fitimtarëve të pjesëshëm, për shkak të një ngathtësie dhe pakujdesie shumë të madhe, triumfi përfundimtar i gjithë luftës, sidomos meqë kjo luftë nuk u bë pa tradhëti e pabesi nga brënda. Tjetër gjë, veç kësaj, thonin ata, ishte të përballosh Pashën me 20 mijë ushtarë pararojë dhe tjetër gjë të përballosh gjithë fuqinë e ushtërisë otomane, lulen e Evropës e të Azisë dhe gardën mbretërore që s'është mësuar të thyhet. Pala tjetër mendonte ndryshe nga këta dhe kish frikë për ndonjë hata më të madhe: Po aqë sa e përligjnin para tij fatkeqësinë e Pashës me pabesinë e Skënderbeut, po aqë edhe e ngarkonin atë me përgjegjësi për shkak të numurit të pakët të kundërshtarëvet, duke thënë se Huniadi e bëri luftën vetëm e pa derdhur gjak me më pak se gjysmën e forcavet të tija. Sa për gardën mbretërore dhe forcat e mbëdha që ata i ngrinin në qiell, në krahasim me Pashën, kjo palë u vinte përballë Vladislavin bashkë me gjithë hungarezët e

a) D.m.th. me Skënderbeun, që Murati e quan otoman të prapë.

polonezët, dhe njëzaj me këta ndihmat e italjanëvet bashkë me të dërguarin e romanëvet Julianin dhe armët e gjermanëvet. Këta të gjithë s'kishin hyrë gjer tani fare në luftë, por prisnin me padurim që t'u jepej mundësia për t'u përleshur. Veç kësaj, të krishterët nuk do të linin kurrë pas dore çështjen mjaft të favorëshme të Dhespotit, [a] gjersa ta vinin atë prapë në mbretërinë e të parëvet. Më në fund nuk duhej përbuzur Skënderbeu, armiku i ri që kish dalë në shesh. Të gjithë e dinin se ç'farë burri i shquar ishte, se ç'fat e përvojë në punë të luftës kish ai. Brënda një grimë kohe e çliroi, pa asnjë dhëmbje koke, si i thonë një fjale, gjithë mbretërinë atërore, duke i dhënë dërmën armikut. Ç'do të bënte ai pas kësaj, kur të kish stabilizuar punët e mbretërisë dhe të kish bërë për vehte zëmrat e popujvet? — Me siguri që do t'i ndërsente për të rrëmbyer armët gjithë princërit e krishterë dhe nuk do merrte parasysh as mundin, as pagjumësinë, as ndonjë rrezik, me qëllim që t'i çkulte çdo ditë diçka mbretërisë otomane. Do të ishte marrëzi që në mes aqë rreziqesh nga prapa, nga përpara, nga krahët, në mes aqë ushtërish, të prisnin ndonjë përfundim tjetër e jo fatkeq. Ishte më mirë që fatit t'i përulëshin një herë për të mos iu përulur më shpesh dhe që të zbulonin një pjesë të trupit për të mbuluar një tjetër që dëmtohej më tepër. Luftat bëhen më fort me kohë se sa me armë. Ishte nevoja, pra, që t'i kthehej Misia Dhespotit, [b] me qëllim që të merrnin pakëzë frymë nga gjithë ato vështirësi të luftës. Po përse t'i kthehej? Më mirë të thonin t'i jepej hua, sepse ajo mund t'i merrej në çdo kohë edhe më lehtë se sa mund t'i jepej.

Këto fjalë e tronditën fort plakun, i cili me kohë kish anuar nga këta të dytët. Me gjithë këtë, me qëllim që të mos linte të dukej ndonjë shënjë e frikës së vet, po ta pranonte me aqë lehtësi këtë mendim, ai, pas shumë fjalësh që u tha të dy palëvet për zellin e tyre, i la me përshtypjen se anonte nga pala e dytë si me përdhunë. Kështu u vendos që të dërgohej një delegacion për tek hungarezët që Misia t'u jepej të krishterëvet dhe që të kërkohej një pushim i luftës për 10 vjet.

Huniadi, i cili, nga që të tjerët [c] ishin të pafuqishëm, u bënte ballë atëhere gjithë detyravet të luftës e të paqes, nuk i mohoi kushtet që i parashtruan turqit, as i shtyu për më vonë, duke parë se ushtëritë e veta ishin të paafta për luftë. Megjithë këtë, disa thonë se ai purpurati, që thamë se u kap nga Jankoja [ç] në atë betejë, i shtiu këtij në mënd që përveç 40 mijë florinjvet që i pat premtuar për çlirimin e tij, t'i kërkonte Otomanit edhe Misinë, të cilën s'kish për t'ia mohuar aspak pas fatkeqësisë së Pashës, sidomos kur edhe gjatë vetë gatitjes së luftës thoshte se do t'ua jepte njerëzvet të vet. Kështu edhe u bë edhe, pasi u dërguan më parë delegatë nga Huniadi, u dhanë fund gjithë këtyre punëve ashtu siç i treguam. Por

---

a) Dhespoti ndodhet tani në Hungari, ku kish shkuar për ndihmë.

b) Këto radhë të fundit shprehin mendimin e palës së dytë të purpuratëvet, që ndryshonte nga ai i palës së parë, të cilët ishin për luftën e menjëherëshme kundër hungarezëvet.

c) Kuptohet: të krishterët e tjerë.

ç) Kështu quhet më zakonisht Huniadi.

thonë se Murati, kur mori vesh pas këtyre dobësinë e tanëvet, u pikëllua fort e gati sa s'qau me lot, nga që fitorja aqë e sigurtë i shpëtoi nga duart për një frikë të paqënë.

Nga Epiri gjatë këtyre ditëve s'u muar vesh gjë tjetër, përveç disa plaçkitjeve dhe ndeshjeve për qesendi në kufitë e mbretërisë.

Kështu Tirani, më nj'anë nga shkaku i dimrit të vështirë, m'anë tjetër nga që nuk i besonte fort paqes me hungarezët, për të cilët dëgjonte se po qëndronin me armë në dorë gjersa Gjergji të merrte sundimin, i la punët e Epirit për më vonë, për të vendosur në kohën e duhur. S'ka dyshim se ai, i vrarë tanimë sa më s'bëhej, sajonte çdo ditë gjithë farë shkaqesh, trillonte gjithë farë arësyesh për të përligjur vehten, të cilat duke formuar kështu një varg pengesash të reja për të, i lejonin gjëndjes së punëvet tona që të forcohej, të bëhej çdo ditë më e sigurtë, të ishte aqë e lumur dhe e qetë. Dhe me të vërtetë, ai dimër i keq dhe besimi i dyshimtë i hungarezëvet u bënë për ne atëhere shkak qetësie. Por përse pastaj, si u rregulluan punët e Misisë, duke u larguar që andej hungarezët, përse, si kaloi dimri, Murati nguroi e nuk ndërmori ndonjë fushatë kundër Skënderbeut për shpagimin që e kish menduar prej kohësh? Ndoshta mund të themi se plaku, i dërmuar shpirtërisht nga kërdia hungareze, mendoi se vlente më tepër për të qetësia se sa humbja e Epirit dhe gjithë dëmet që pat nga Skënderbeu, sepse mua nuk më del që ai të ketë nisur ndonjë luftë kundër këtij para Idevet të qërshorit. a)

Kastrioti, pasi la b) Moisinë, u kthye në Krujë dhe atje, duke qënë i lirë nga punët e luftës, me që pengonte koha, e kaloi dimrin, por jo të gjithë, duke u kujdesuar për çështjet e qytetarëvet dhe duke rregulluar gjëndjen e punëvet të veta. Por, kur po afrohej pranvera, mori Hamzanë me pak kalorës dhe u nis për të mbledhur ushtarë. Me t'u bërë një ushtëri prej gjashtë mijë njerëzish, u drejtua për në Sfetigrad. Por si t'ia bënte? Sikurse vëndi s'e kishte ndryshuar vështirësinë, ashtu zëmrat e kundërshtarëvet s'kishin ndryshuar durimin. As kërcënimet, as fjalët e buta s'vlenin; përdredhore nuk kishin. Sikur të kishin, këto do t'u vlenin ndoshta diçka për t'i trëmbur, por me siguri pak do t'u vlenin për ta shtënë qytetin në dorë. E quajti, pra, marrëzi ta provonte fatin me një rrezik aqë të dukëshëm për të vetët dhe me një kërdi pothuaj se të sigurtë për ushtarët. Prandaj, duke ndjekur mendimin që ishte edhe më i miri, edhe i më të shumëvet, dhe duke e ndërprerë për pak kohë përpjekjen për Sfetigradin, e shpuri ushtërinë në vënde të tjera për të zgjeruar mbretërinë. Por më parë prishi e rrënoi çdo gjë frytëdhënëse që ishte rreth qytetit, u hoqi të rrethuarvet gjithë fushën nga duart e nuk u la asgjë pothuaj përveç murevet të çveshura. Nga ana tjetër, thonë se erdhën tek ai fshehurazi disa pendarë të vëndit, sidomos nga ata që banonin në rrethet e qytetit, dhe iu lutën, duke i kujtuar shërbimet e përparme që i kishin sjellë dikur babës Gjon, të mos i rrënonte edhe ata me atë mënyrë, se nuk e meritonin aspak një gjë të tillë.

---

a) Data e kalendarit antik, d.m.th. përpara 13 qershorit.

b) Kuptohet: në Sfetigrad.

dhe të mos e shkretonte fushën, sepse me këtë do t'u hiqeshin pastaj nga goja ushqimet më tepër atyre se sa armiqvet. Nuk do të ishte e largët koha, kur nuk do të mungonte rruga më e mirë, me anë të së cilës do të mund t'i merrej haku rojës së Tiranit e t'i çkulej nga dora kështjella; ata vetë do ta gjenin rastin dhe do ta ndihmonin fort në këtë punë, po të ndriste kund ndonjë rreze shprese.




Kastrioti i dëgjoi këto fjalë dhe u zuri besë me kënaqësi. E pse të dyshonte për njerës të krishterë dhe dikur nënshtetas të t'et? Prandaj u ngrit me gjithë ushtëri dhe vajti e çfreu tërbimin e vet gjetkë. Për ballë tribalëvet ishte një vënd fort i bukur i asaj krahine, shumë i populluar dhe plot me katunde të dëndura. Banorët fqinj e quajnë Mokër. Për këtu u nis së bashku me ushtërinë dhe kështu i shtriu e i zgjeroi kufitë e mbretërisë së vet më tepër se i pat i ati, Gjoni. Armiq nuk gjeti gjëkundi, sepse turqit ose ishin spastruar qysh më parë, ose kishin ikur. Banorët dhe të tjerët prej fisi epirot, me ta hequr qafe Muratin, i shkonin pas, edhe pa i grishur kush, prijësit të ri dhe flamurevet e shqiponjavet të njohura prej kohe, sepse Skënderbeu mbante flamurë të kuq, të qendisur me shqiponja të zeza e dykrenore, (ky ishte flamuri i fisit të tij). Pastaj që këndej, duke u sulur pa prerë në vënde të tjerë, herë i butë, herë i tmershëm, i shtonte çdo ditë diçka mbretërisë së tij, rregullonte gjithëmonë ndonjë punë në krahinë, vendoste mbrojtjen, vinte roje. Shpesh vizitonte Krujën dhe vëndet e qytetet e tjera, shkonte sa këtu atje i papërtuar, këqyrte e vërente çdo gjë me kujdes, male, kodra, pyje, gryka, lugina e çdo skutë, me qëllim që të nxirrte se me ç'mënyrë mund ta bënte dikur luftën kundër një armiku aqë të madh me humbje sa më të vogël të ushtarëvet të vet. Gjithë kohën tjetër, që i mbetej, e kalonte me mësymje të pandërprera dhe me plaçkitje të visevet armike, sepse nuk donte që ushtarët e tij të kalbeshin nga plogështia, duke përmëndur gjithëmonë atë thënien e Fab Maksimit, i cili nuk e pranonte se është e dobishme që ushtëria të rrijë në një vënd: «Me udhëtime e me ndrrim vëndi ushtëria bëhet më e përmëndur e më e shëndoshë».

Nuk shkoi shumë kohë dhe Murati i mori vesh këto ngjarje: lajmëtarë njeri pas tjetrit nga Alhria dhe nga anë të tjera të Maqedhonisë po mbushnin tanimë oborrin e tij, duke ulëritur se ishte rrëmbyer e shkatërruar gjithëçka, se nuk shihej më kundi asgjë veç se vdekje e robëri, se Epiroti, i pakënaqur me rifitimin e mbretërisë

atërore, po dëmtonte çdo ditë me ushtëri agresore banorët e tjerë të mbretit e po ripte vëndin, se ia kish arritur tanimë të bëhej zot i shumë gjërave dhe të mos e pushonte për asnjë çast egërsinë dhe furinë e tij të zakonshme, se kishte futur në mbretëri të tij me dëshirën e tyre të dy Dibrat, pasi ato vranë me dorë të vet rojet turke apo ia dorëzuan të lidhura prijësit të ri. Këto vënde i ishin shtruar dikur babës Gjon; Por ky, siç e kemi thënë, u shtyp nga Murati dhe, për të patur paqen e kërkuar, i dorëzoi atij, bashkë me të bijtë peng, edhe të dy Dibrat, në bazë të kushtevet të marrëveshjes. Pastaj ata thonin se për së afërmi kishte për të rënë edhe Sfetigradi, i cili ndodhej në Dibër të poshtëme,[a] dhe s'i kish mbetur asgjë për të ndihmuar luftën apo për të ushqyer burrat, nga që çdogjë rreth e qark tij kishte rënë e mbahej nga armiku, se, bashkë me shumë vënde të tjera, ishte shkëputur e ishte futur nën zgjedhën e tij, qoftë me kryengritje të banorëvet, qoftë e shtrënguar nga frika apo nga të zezat e pambaruara, edhe Mokra, e cila s'e kishte provuar kurrë sundimin e fisit të Kastriotëvet.

Këto e detyruan Tiranin që të rrëmbente armët jo nga inati, por nga nevoja. Kështu, pas këshillimesh që u bënë shumë shpejt e pas vendimit që u muar, dha urdhër të mblidhej një ushtëri shumë e madhe, me qëllim që, pas një përleshjeje të vendosur, ku të hidhte tërë ushtërinë e vet, ta çdukte krejt nga faqja e dheut emrin e Skënderbeut dhe të merrte hakun për kryengritjen e Epirit dhe për gjithë ato dëme që pat prej tij.

Skënderbeu i mori vesh të gjitha këto një për një dhe jo nga lajmëtarë të dyshimtë, të cilët nuk mungojnë kurrë në raste ngjarjesh kaqë tronditëse, por nga njerës e miq të sigurtë, shumica e të cilëvet ndodhej ende pranë Muratit. Këta ai i pat bërë për vehte qysh përpara dhe fati i ndryshuar[b] s'kish mundur t'i ndryshonte. Kështu Skënderbeu sikurse atëhere, kur iu desh t'ua hynte rreziqevet, tregoi shumë guxim, po ashtu tani, në mes të vetë rreziqevet, ai veproi me shumë urtësi. Dhe me të vërtetë, duke menduar se ç'punë të madhe kishte vendosur të bënte apo ç'barrë të rëndë kishte marrë mbi supet, dhe duke patur frikë se fuqitë e veta nuk do të ishin mjaft të zonjat për të përballuar e përtëritur gjithë ato luftra, të cilat ai, si ndonjë profet i pagabuar, paralajmëronte se kishte për t'i parë së shpejti mu në zëmër të Epirit, vendosi të kërkonte ndihma të jashtëme, me qëllim që të kujdesej për punët e veta më me siguri dhe t'ia priste hovin furtunës, që po i kërcënohej, me ndihmën e të shumëve. Kështu, pra, vendosi se, para së gjithash, duhej hyrë në një aleancë dhe në një farë besëlidhjeje të përherëshme me princërit dhe sundimtarët fqinj, epirotë, e ilirikë.[c] Ai ia nisi sigurisht një pune të vështirë. sepse njerëzit prej natyre janë më të zotë për të mos u marrë vesh se sa për të rënë në godi; me gjithë këtë ai ia doli asaj shumë lehtë, siç e tregoi me njëherë përfundimi dhe siç e provoi pastaj gjithë zhvillimi i ngjarjevet. Por kjo punë nuk mund të kryhej si duhej me mënyrë të veçuar, me seicilin një nga një,

---

a) Më lart u tha se Sfetigradi ndodhej në Dibër të sipërme. Lajmëtarët, ndoshta, s'e dinë mirë vetë.

b) Duhet kuptuar së pari ndryshimi në fatin e Skënderbeut, d.m.th. ikja nga Sulltani.

c) D.m.th. shqiptarë dhe sllavë.

qoftë me anë letrash apo lajmëtarësh, qoftë nga ai vetë. U gjet, pra, shumë me vënd që të caktohej për të gjithë një mbledhje e përbashkët diku në një vend të Epirit, ku burrat, me vetë praninë e tyre dhe me mendimet që do të parashtronin, do të mund të gjënin më shpejt e më me urtësi se ç'ishte e dobishme dhe e ndershme. Edhe në të zgjedhurit e vëndit, Skënderbeu veproi me po atë urtësi e maturi. Kështu, që të mos i linte me përshtypjen se kujdesej më fort për nderin e vet se të të tjerëvet e që të mos mbetej asnjë shteg për dyshime, nuk i thirri princërit në Krujë. Por ai nuk i thirri as në Apolloni, as në Dejë, as në Zhabjak apo në ndonjë qytet tjetër të Epirit, me qëllim që të mos linte për të tjerët ndonjë arësye zilie apo bishtënimi, sepse ka njerës që gjërat e veta i ngrejnë më lart se të të tjerëvet; prandaj edhe ata, duke i çmuar vëndet e veta jo më pak, por më tepër të denja, me siguri që ose do të tërhiqeshin me zor në vëndet e të tjerëvet, ose nuk do pranonin fare të shkonin.

Në një largësi prej pak më shumë se njëzet e dy mijë hapasn nga Kruja dhe ndërmjet kësaj e Shkodrës, ndodhet qyteti i Lisos, të cilin, me një emër më të zakonshëm, e quajmë **Alessium.** a) Këtu u pa e udhës që të bëhej mbledhja edhe për shkak se vëndi ishte vetiu i përshtatur, edhe për arësye se ndodhej nën sundimin venedikas, që e pëlqenin dhe e kishin fort për zëmër të gjithë. U dërguan, pra, më të katër anët njerës që të ftonin burrat dhe t'u njoftonin vëndin dhe ditën se kur do të mblidheshin. Asnjeri nga ata që u zgjodhë nuk u vonua, asnjeri nuk nxori ndonjë arësye të paqenë, asnjë pengesë zyrtare apo familiare, siç ndodh, nuk ndaloi kënd, por që të gjithë erdhën fluturimthi me gaz të madh në zëmër e kush e kush më parë, si të ishin në garë. Kjo qe një shënjë mjaft bindëse se si do të ndihmonin këta pastaj për nevojat e tjera të luftës.

Tani le të më lejojnë cazë lexonjësit, le të më lejojë e le të më lërë të endem pakëzë serioziteti i historisë. Unë kam vendosur, ndoshta me një kureshtje të tepëruar, që t'i zbardh këtu emrat e atyre, të cilët, me praninë e vet, e nderuan atëhere këtë kuvend. por shumë më tepër ngritën lart dinjitetin e Epirit, me qëllim që pasardhësit, duke sjellë ndërmënd tablonë e atyre ngjarjeve, të pikëllohen e të shtangen para një mjerimi aqë të papritur të Epirit dhe para mynxyrës sonë, me gjithëqë ndoshta nuk duhet shikuar aspak pavënd një punë apo një fjalë, që ti e thua me zëmër të pastër e plot dashuri për atdhenë, për të tutë. b) Por, përpara se të përmënd emrat e atyre që erdhën në mbledhje, nuk më duket pavend që të përmënd këtu dhe të parashtroj një gjë, për të cilën u qan zëmra shumë vetëve, se nga, d.m.th. e ka zanafillën fisi i epirotëvet apo i arbërvet.

Epirotët, të cilët janë quajtur edhe arbër, thuhet se e kanë zanafillën e tyre nga albanët, popuj të motshëm e dikur të dëgjuar të Italisë, të cilët kanë banuar edhe në një pjesë të Kolhidës. c) Siç ma merr mëndja mua, ndoshta nuk do të gabonte kush, po të thoshte se prej këtyre ka rrjedhur gjuha arbërore apo epirotase, gjersa Straboni përmënd se atje kanë lulëzuar gjashtëmbëdhjetë gjuhë. Për

---

a) **Është qyteti i Lezhës.**

b) **Qëllimi i fundit, pra, për Barletin nuk është pikëllimi** në vetvehte, por që **me anë të pikëllimit të ngjallë dashurinë për atdheun** e mjeruar.

c) **Krahinë e Kaukazit, atdheu i Medesë.**

origjinën e këtyre, po atë mendim kanë pasur gjithashtu Papa Piu [a]) burrë fort i ditur në të drejtën hyjnore dhe njerëzore, dhe disa nga më të rinjtë, që kanë shkuar pas Trog Pompeit [b]). Trog Pompei thotë se zanafilla e arbërvet është italike, sepse pohon që albanët e ndoqën pas Herkulin, i cili kishte shpënë në Itali lopët e Gerionit, kur u largua së andejmi, pasi i mbajti pak për t'i kullotur në malin Alban, i magjepsur nga kullota e pasur. Nga këta, pra, kanë dalë arbërit, një pjesë e të cilëvet sot kanë zënë vënd në Pelopones, një pjesë në Maqedhoni apo në Arbëri, [c]) dhe në Epir. Princ i këtyre gjithashtu është Gjergj Skënderbeu, një princ shpirtmadh e i pathyeshëm, që ka bërë në shekullin tonë beteja të shuma kundër turqvet në emër të Krishtit. Ky pothuajse gjithë jetën e vet e ka shkuar me armë në dorë duke luftuar për fenë katolike. Ka thyer e dërmuar në luftë me një grusht burra shumë ushtëri të mbëdha të turqvet; radhët turke kurrë s'kanë mundur t'i qëndrojnë syrit të tij. Vetëm ai ka mundur me një mënyrë apo me një tjetër ta mbajë atë vënd në besimin ungjillor të Krishtit.

Por le të kthehemi tani në temën tonë. I pari nga të gjithë arriti Arianit Golem Topia, apo me një emër më latin, Komati, duke vrapuar me një suitë të shënuar kalorësish e këmbësorësh, burrë me emër e me autoritet të madh: ish prej një fisi bujar e të lashtë; kish një përvojë shumë të madhe në punët e luftës e fisnikëria e tij dukej veçanërisht në fjalë e në fytyrë, gjë që vegjëlia s'e quan diçka të fundit. Ky ishte thyer dikur nga Murati dhe e kish pranuar haraçin që iu vu; por tani, duke marrë zëmër nga rasti që u paraqit, e çfaqi si burrat urrejtjen që i ziente prej kohësh në shpirt dhe ndjenjat e larta bujare që i ruante me krenari, dhe askush më me zjarr se ai nuk u zotua për lirinë dhe nuk u betua për tiraninë. Mënyra për ta plotësuar atë dëshirë të shpirtit nuk mungote dhe fuqitë e tia, të bashkuara me të tjerat, dukëshin mjaft të zonjat për ta ripërtëritur fatin e Epirit. Dikur këto fuqi të tia u kishin bërë ballë gjithë luftavet të Tiranit, sepse mbretëria e tij shtrihej nga lumi Aoos apo Eas, [ç]) të cilit banorët i kanë ngjitur një emër tjetër, duke e quajtur Vjosë, gjer në gjirin e Ambracisë [d]) po thuaj, gjatë gjithë bregdetit të rajonit të Epirit. Ky është ai Arianiti me emër, që maqedhonasit dhe epirotët e kanë thirrur e mbajtur në gojë me mbiemrin i Madh, sepse me të vërtetë ai ka bërë vepra të mbëdha e fort të dëgjuara kundër turqvet për të mirën e fesë së krishtere dhe të Ungjillit; dhe herë me një mënyrë, herë me një tjetër, ka bërë kërdi të madhe në ta, duke i ndjekur gjithëmonë sa qe gjallë. Prijësin e tyre Mehmetin, që po sulmonte Epirin, e kundërsulmoi, e fëlliqi dhe e bëri copë e kothere, duke u futur mu në kamp të tij, duke e lënë pa flamurë e bajrakë mbretërorë dhe pa çadër që ia mori, duke e shtrënguar më në fund që të largohej nga krahina dhe rajoni me turpin më të madh, me një kërdi e njollë që s'ka ku të vejë më.

---

a) Piu II (më parë humanisti Enea Silvo Pikolomini), papë i Romës 1458-1464.

b) Trogus Pompeius, historian romak i fillimit të erës sonë.

c) Me trajtën **Arbëri** përkthehet trajta: **Albania.**

ç) «**Aou** prej disavet quhet **Eas**», (Plin, lib. 3, kap. 23; Strab. libr. 7). Shënimi është i botimit të dytë, 1537.

d) Sot i themi të Prevezës.

Pas këtij erdhi Andrea Topia, burrë i dëgjuar si për derë edhe për vepra, gjithashtu i respektuëshëm për moshën, që kishte, bashkë me dy të bijtë, Kominin e Muzakën, dhe me të nipin, Tanushin. Të parët e këtij thamë se kanë qenë themelonjësit e Krujës dhe të Petrelës. Fuqitë e këtyre gjithashtu s'kanë qenë të pakënaqëshme dhe sundimi i tyre në Epir ka qenë mjaft i gjerë, ndërmjet Tiranës së vogël dhe Epidamnit. a) Por përveç sundimit në ato vënde, që banorët rreth e qark, me që i kanë humbur krejt emrat e vjetra, i quajnë Skuria, Muzakjemë, Kerabi, Farkë, b) ata ishin të njohur si princër edhe për sundimin e Himerës së Uliksit. c) Ky është një vënd malor kundrejt Korkyrës, ku banon një popull i pamposhtur dhe trim, që të mos them luftarak, të cilin ne e quajmë zakonisht Himarjotë. Ata janë të siguruar vetëm me mbrojtjen natyrore të vendit, aty s'ka bërë gjë dora apo mjeshtria e njeriut. Ata i kanë përbuzur gjithëmonë me sukses turqit e harbuar pas nënështrimit të Epirit me vdekjen e Skënderbeut, dhe kanë jetuar gjer në këtë kohë pa e njohur sundimin e huaj, me një farë lirie të pashoqe të natyrës. Tani, siç marr vesh, pasi thirrën me dëshirën e vet nga Apulia trupat dhe flamujt e spanjolëvet, kanë njohur një prijës dhe kanë filluar një mënyrë jetese më të kulturuar.

Ndërmjet këtyre erdhi edhe Gjergj Stresi, i nipi ç), biri i Balshës, ndërsa të vëllezërit e tij Gjoni dhe Boiku qëndruan më shtëpi, sepse, për shkak të moshës, s'ishin ende të zotët as për këshilla, as për luftë. Vëndet e këtyre ishin ndërmjet Krujës e Lisos, sa të gjëra, aqë edhe të këndëshme. Shumë erdhën gjithashtu edhe nga Muzakët, siç quhet ky fis. Këta kishin dëshira dhe ndjenja të njëjta me Skënderbenë, prandaj edhe sundimin e tyre nuk e kishin të shkëputur apo të ndarë nga ai. Erdhë pastaj edhe princërit shpirtmbëdhej Nikollë e Pal Dukagjini, që të dy të sprovuar në luftë, por Pali, në krahasim me të tjerët, ishte më i dëgjuar për përkushtinë e veçantë ndaj fesë. Këta zotëronin vëndin përtej lumit të Drinit, që epirotët e quajnë Zadrimë të sipërme, gjer në Misinë e sipërme, krahinë e gjerë e pjellore për prodhime, e vaditur nga burime e përrenj tërë shëndet dhe e banuar nga burra fort trima. Atje shihen shumë gjurmë të lashtësisë, qytete, ndërtesa e tempuj fort të përmëndur të Perëndisë, të cilët tani, të sheshuar e të bërë gjithkund gërmadhë, po dergjen me shumicë përpara syvet tonë. Por në atë vënd vërehen edhe përmendore prej mermeri, në të cilat mund të shikohen shumë emra perandorësh romakë dhe të tjerë, ndër këto edhe disa gjurmë, nga të cilat kuptohet me një mënyrë të mjaftuëshme se po këtu apostulli Pavël u ka predikuar njerëzvet besimin e Krishtit.

Erdhi edhe Lekë Zaharia, i cili e ka mbajtur si askush tjetër anën e Skënderbeut me një besnikëri e dashamirësi të paprerë. Ky ishte i denjë për të qënë zot në një vënd më të madh, por prapëseprapi mbante në dorë një pjesë mjaft të madhe të Zadrimës së sipërme, si edhe qytetin e Dejës, të themeluar e të lënë trashëgim nga të parët

---

a) Epidamni — një nga emrat antikë të Durrësit.

b) Skuria, Muzakjemë, Kerabi (Kraba), Farka = krahina të Shqipërisë së Mesme.

c) Himara e Uliksit = Himara

ç) D.m.th. i Skënderbeut.

e tij. Ky është një qytet fort i vogël, që ndodhet mbi një mal të lartë, sikurse po thuaj gjithë qytetet e Epirit. Por ka, me gjithë këtë, një fushë pjellore dhe tërë shëndet, të pasur me gjah e plot me bletë e me gjithë farë prodhimesh e pemësh. Lumi fort i këndëshëm i Drinit i bie përbri këtij qyteti nga ana e perëndimit. Shkrimtarët e vjetër u kanë thurur këtyre vëndeve lavde me një sedër të atillë, sa që duket zor t'u ketë mbetur vënd pasardhësvet për të thënë ndonjë gjë. Me gjithë këtë, me qënë se shumë gjëra kanë mbetur, siç ndodh, të pandryshuara gjer në ditën e sotme nga pamja e tyre e vjetër, nuk do të jetë ndoshta kot, sikur të them edhe unë diçka sot.

Epirin e ndan nga Dalmacia dhe Iliria, siç kanë dashur disa, lumi i Drinit, pak më i vogël se Eridani. a) Ky lumë zë fill nga krahinat e Maqedhonisë të zonës veriore, dhe duke rrjedhur me rrymë të shpejtë pranë qytetit të Lisos, derdhet në detin Adriatik, në gjirin e Rizonit b), pranë Akrolissos, ku formon edhe një ishull, i cili, po t'i vish rrotull, zë një rreth prej shtatë mijë hapash. Ky ishull mban sot emrin e Lisos, për shkak se, kur qyteti i vjetër, i cili ndodhej në bregun e poshtëm të lumit, u dogj nga turqit, populli shkoi e u ngul atje për gjithëmonë, si në një vënd më të sigurt, duke shpërngulur me vehte edhe emrin e qytetit që ia dha ishullit.

Përveç këtyre erdhi edhe Pjetër Spani, sa i lumur si babë, aqë edhe fatbardhë si princ, bashkë me Aleksin, Bozhdarin, Vruon dhe Mirkon, bij të tij po thuaj vërsnikë dhe që i ngjisnin njeri tjetrit nga trupi dhe nga karakteri. Pastaj vinin Lek Dushmani bashkë me Pjetrin dhe princër të tjerë fqinj, të cilët kishin nën sundim peonët dhe pelagonët c) e sipërme gjer në Misi, sardonët dhe disa qytete të vogla e vënde rreth Drishtit e Balshit. Jo shumë pas këtyre po vinte Stefan Çernoviçi bashkë me të bijtë Gjergjin e Janin, djem shumë të denjë për atë farë babe, i cili, zotëronte në Iliri ase Liburni ç) pranë brigjevet të liqenit, Zhabjakun dhe Falkonën, qytete shumë të fortifikuara, bashkë me një fushë fort të gjerë. Nuk munguan edhe princërit e pathyeshëm e fort besimtarë venedikas, për pushtetin e të cilëvet mund të mburrëshin atëhere, që të hesht për Shkodrën time, shumë qytete mjaft të dëgjuar dhe një pjesë jo e vogël e Epirit. Më në fund, ajo mbledhje këshillimi tërhoqi princër të tjerë të rinj, të cilët premtuan me të madhe ndihmën e tyre kundër turqvet për çështjen e vet e të përbashkët, për shpëtimin dhe nderin e të gjithëvet.

Tani do të vij në fjalën e Skënderbeut, i cili, pasi u grumbulluan gjithë sa ishin thirrur për në mbledhje në faltoren më të madhe d), ia filloi të flasë kështu:

«Etër e princër fort të nderuar,

dhëntë Zoti e pushofshin të krishterët tanë së besuari dhe më në fund një farë neverie na mbaftë ne larg besës otomane, apo më drejt, larg pabesisë së tyre më se karthagjenase e). Dhe unë sot sigurisht

a) Lumi i sotëm Po, në Itali.
b) Rizon — qytet i vjetër në grykën e Kotorrit në Dalmaci.
c) Peonët, pelagonët dhe sardonët janë fise të vjetra ilire.
ç) Liburni — krahinë e Dalmacisë veriore. Në të vërtetë Çernoviçi kishte zotërimet e veta, pranë brigjeve të liqenit të Shkodrës, në Mal të Zi, ku gjindet edhe kështjella e Zhabjakut.
d) D.m.th. në katedralen.
e) Karthagjenasit kanë qënë të famëshëm për pabesinë e tyre në kohën antike.

nuk do ta turbullonja qetësinë e atdheut, si një inisiator, ndoshta, i urryer i një lufte të re, dhe nuk do t'ju shtynja ju me ngut në këto vështirësi dhe rreziqe të luftës për interesat e larta, sikur Gjon Kastrioti, baba im i dëgjuar e nga ana tjetër një princ shumë i urtë, të mos i kish zënë aqë fort besë dikur këtij Murati të pabesë, kur, nën pretekstin e paqes, arriti t'ia merrte rob e peng për siguri të bijtë me njëherë sa po i kërkoi. Por ç'të qahem më tej për prindin tim? Ky është një gabim i përgjithëshëm, një fat i përbashkët për gjithë princët e krishterë. Ç'të them për fuqinë e grekërvet, të misëvet dhe pastaj të princërvet të tjerë të krishterë? Të gjithë këta s'ka dyshim që i çduku një besim i tillë i tepëruar dhe tani s'u ka mbetur asgjë nga Otomani i pabesë veç se mundësia për t'u penduar. Prandaj nuk mbetet asgjë, o etër të këtij kuvendi, që të mund t'ju them ju në këtë pjesë të fjalës sime, sepse ju duhet t'i kini nxierrë fort mirë mësimet nga fatkeqësia e të tjerëvet. Me gjithë këtë, një gjë është për t'u thënë, se kur unë tani, që po ankohem kështu, sjell ndërmënd më me kujdes dhelpëritë otomane, dhe i përfytyroj si t'i kem para syvet, e kur vështroj nga ana tjetër juve dhe shikoj urtësinë dhe bashkimin tuaj, një gjë më jep zëmër e më detyron të kem shpresë, se zor të gjej ndonjë popull që të jetë përmbysur prej tij me mënyra të tjera, veçse me dhelpërira e me kurthe, ose me anë të besimit të tepëruar dhe të grindjevet të brëndëshme.

«Por ja», do të thoshte kush, «Otomani shumë gjëra i ka shtënë në dorë edhe me trimëri; krahina të panumura dhe mbretërira të shuma i ka vënë në zgjedhë në ditët tona me anë të armëvet», — e do të numëronte fitoret e pambaruara të tij: — «Hyri krenar në Azi, i ra jo një herë an'e mb'anë Greqisë dhe pa derdhur pikën e gjakut u fut kaqë herë në Misi». Pra, mos kujtojmë vallë se ai e paska aqë të lehtë të godasë Arbërinë e pamposhtur dhe Epirin e pathyeshëm? Arbërinë, Epirin, ku gjithë këta kapedanë, gjithë këta princër të pathyeshëm, gjithë këta popuj fort luftarakë janë në vlug të fuqisë me armë në dorë e të bashkuar! — Dhe me të vërtetë, se sa e çmojnë barbarët dhe sesa e llogarisin trimërinë tuaj, për këtë dëshminë më të sigurtë mund ta kini nga unë, që kam kaluar shumë vjet me ta në paqë e në luftë: «Me pahir e me përdhunë i binden nevojës për të luftuar kundër jush». Se ç'gjë të mirë veç dhe të madhe mund të bëjë një njeri me pahir e me frikë në zëmër, këtë le të ma thotë mua ushtari trim më i mirë.

Por, ndërsa dëshira ime për të folur dhe arësyeja e një pikëllimi të përligjur po më shtyjnë që të zgjatem, unë po e them hapur se do të ketë shumë nga ata që janë mësuar prej një kohe kaqë të gjatë me një paqë, megjithëse jo krejt të pandërshme, dhe prandaj mund të hidhërohen nga që unë i ftoj tani për këto luftra të vështira dhe mund të thonë se, sidoqë të marrë puna e fatit, asgjë s'mund të kryhet pa gjakun e tyre. Do të pikëllohen gjithashtu nënat që do t'u duhet të dërgojnë bijtë në luftra të rrezikëshme, do të vajtojnë gratë, të shqetësuara për fatin e burravet, dhe fëmijët e vegjël, të lënë në shtëpi, nga frika se mos mbeten jetimë. E, ndoshta, të gjithë do të më quajnë gjakatar, gjë që tmerrohem, kur e mendoj, e do të më mallkojnë si një shkaktar të pa pritur luftrash të rrezikshme dhe

të gjakshme. me gjithëqë do të duhej të më quanin më drejt, s'e them për mburrje, mbrojtës e shpëtimtar të lirisë.

Larg meje, o Zot i madh një akuzë e tillë! se zor t'ia arrinja me fjalë një mbrojtjeje legjitime dhe të drejtë; por unë nuk e meritoj atë. Unë s'e kam harruar gjer n'atë shkallë të mirën e përbashkët. sa që të ma duronte zëmra vetëm mua të dëgjonja kudo psherëtimat tuaja, të shihnja kudo zinë e përbashkët. Përkundrazi, në se dikush s'është i kënaqur nga plani im, o etër senatorë, dhe nëse rasti i paraqitur nga unë për t'ia filluar luftës nuk duket në të mirë të nderit të shtetit dhe të të gjithëvet, unë për së shpejti kam për t'ia kthyer Muratit, në rast se ju e shikoni më të udhës kështu, edhe Krujën edhe gjithë ç'ka mbetur nga mbretëria e pafat dhe do të kujdesem më tepër që të marr masat për sigurimin tim duke u rrezikuar vehtë, se sa që të mbretëroj duke rrezikuar gjithë të tjerët. Vetëm për një gjë më vjen keq, për fatin e popullit tim që kam nën sundim, dhe për gjakun e pafajshëm të qytetarëvet; s'ma duron zëmra që ata të mbeten pa krye, pa mbrojtës, dhe t'i shkojnë armikut- si kurban për t'u therur e unë të harroj besën që ata treguan para pak kohe kundrejt meje dhe që s'e kanë shkelur kurrë. Por pse, për Perënditë e pavdekëshme, të veproja kështu, që të flas më lirisht me ju? Mos do të ishte, pra, më e drejtë që bashkëqytetari juaj të qëndronte përgjithëmonë i mërguar larg atdheut, në skllavëri pranë Muratit, në mes shumë rreziqesh të shumë e në një fe të dënuar, a) apo mos do t'i duhej më mirë ta ngryste jetën në Epir, në truallin ku lindi, pranë të krishterëvet, pranë jush? Veç kësaj, a mund të qëndronte. vallë, ai në Epir dhe të shikonte të përlyhen e të poshtërohen edhe më gjatë atdheu i stërgjyshërvet, mbretëria atërore, varret, tempujt, vetë perënditë nën sundimin e barbarëvet? Më në fund ç'mendoni për Krujën? A mos, vallë, një qytet kaqë i fortifikuar, kaqë i përmëndur për mjetet dhe fuqinë e tij, ka qenë për t'u lënë në duar të armikut, sikur të mos kishim pikë dashurie për atdhe? Kruja, zëmra e fuqisë së Arbërit dhe e vetmja që është ndërtuar nga të parët tanë me të gjitha avantazhet si për luftë e për paqë. Këtë sigurisht, në rast se unë s'ia bëj tepër qefin vehtes, zor që mund ta mohoni, o etër fort të nderuar.

Por do të thoshte kush se mund të veprohej më me butësi me Muratin, se nuk duhej ngacmuar aqë fort barbari, se qoftë edhe atdheu nuk duhej rifituar me tërë ato krime. Por në se kjo b) duhet quajtur më tepër krim se sa një mbrojtje e nevojëshme e jetës, që i është lejuar jo vetëm njeriut, në bazë të së drejtës njerëzore, por edhe shtazëvet që s'gjykojnë, në bazë të vetë ligjit të natyrës, gjykojeni vetë. Me gjithë këtë, në e marrshim për krim, atëhere çdo të mund të thuhej për tërë atë urrejtje të tij, për tërë atë armiqësi kundrejt meje? Çdo të mund të thuhej për ato kurthe të tij që muarrë dhenë dhe që i dini jo vetëm ju, por gjithë bota po thuaj, që edhe armikun më gjakatar do ta kishim bërë të qante me lot? Ç'mund të thuhej më në fund për vrasjen mizore të vëllezërvet të mij, të cilët i pashë vetë atje me sytë e mij të prishen dhe pothuaj në të njëjtën kohë të gjëjnë vdekjen më të zezë? Mos është pastaj e vogël kjo, që unë kam duruar

---

a) Kuptohet: «nga Zoti».
b) D.m.th. rifitimi (çlirimi) i atdheut.

të shikoj gjer në këtë ditë duart e lyera me gjakun e të mivet e që kam kaluar gati gjithë vitet e moshës më të ëmbël me një rrezik aqë të sigurtë për jetën, pranë vrasësit të urryer? Zëmra ime e di. Por pse zgjatem me këto? Vetë përfundimi i luftës, si një gjykatës i drejtë, do ta tregojë për së shpejti në se çdo gjë është bërë mirë apo keq. Vetëm për një gjë do të guxonia unë t'ju zotohem juve të gjithëve, se në të gjitha punët e mundimshme që do të na duhet t'ua hyjmë, në të gjitha rreziqet që do të jetë nevoja t'u bëjmë ballë, mua do të më kini ushtar apo kapedan me durim të pathyer. Çështjes suaj e të krishterimit unë s'kam për t'i munguar as ditë, as natë, asnjë herë, dhe sadoqë me këtë dëshirë të shpirtit tim s'mund të matet trimëria dhe lavdia e vepravet që duhen bërë, me siguri që me të do të maten kujdesi dhe besimi edhe do t'ia kalojnë. a) Por sidoqë të ndodhë në këtë mes, ne të pakën s'kemi për t'u penduar për qëllimin tonë, se pse unë, gjatë gjithë asaj kohe që jetova bashkë me armikun, ia mësova dhe ia di shumë mirë lëkurën, dhelpëricë, mashtrimet e gjithë zakonet me radhë, gjë që konsiderohet zakonisht shumë e rëndësishme në punët e luftës. Kështu unë s'kam për të ndërmarrë asgjë pa i bërë sytë katër, kot e pa e menduar thellë, veç se në na detyroftë fati, të cilit asnjë fuqi njerëzore nuk mund t'i kundërshtojë.

Por pse po ju përmënd këto gjëra që s'peshojnë fort, kur vetë Zoti i madh ju ka siguruar juve gjithë mjetet më të mbëdha, madje shumë të mbëdha të kësaj lufte? Do të kini me vete senatin dhe popullin e Venedikut, të vetmen shtyllë të fesë së krishterë, më të fuqishmin sot në det e në tokë, që mund t'i krahasojë triumfet e vet me gjithë triumfet që mbahen mënd në historinë njerëzore dhe që mund të matet me të tjerë për çfarëdo lloj lavdie. Ju kini këta princër këtu, një pjesë jo fare të vogël të asaj Republike, që me vullnet dhe vendim të vet dhe të etërvet, po na zotohet neve për gjithçka. Por pse neve? Republikës së krishterë pa tjetër. Ata nuk e mohojnë këtë luftë shumë të drejtë, të goditur edhe vetë nga dëmet e rënda prej barbarit të pabesë. Po, vallë, mos duhet patur disi frikë me prijës me mbrojtës të tillë? O princër arbërorë, ju lutem, ç'mund të kërkoni më tepër nga Perënditë e pavdekëshme? Të na vijë turp, dashtë zoti, turp për fatin tonë. Të zezat që po vuajmë më detyrojnë që të flas kështu, por është turp për ne, shumë turp për Venedikun që ne të durojmë edhe më gjatë si sundimtarë ata, të cilët, në kohën e etërvet tanë, ai fshat i përbuzur i Skythisë me zor mund t'i mbante për skllevër. S'ka gjë më të ulët se ata: të mësuar të jetojnë vetëm me hajdutëri e me të rrëmbyer, janë rritur aqë shumë sot, sa që të guxojnë t'i kanosen krishterimit duke e vënë në një rrezik të madh. Por s'do të më mjaftonte dita, po të donja t'jua numëroj të gjitha. Më vjen turp që t'ju flas për poshtërinë e armikut, me të cilin ju duhet të luftoni.

Ejani, pra, kryetrima, merrni hakun, mbroni me lavdinë më të madhe atdhenë, gratë, fëmijët dhe të mirat tuaja, silluni atyre qetësinë e vërtetë të lirisë. A e ndjeni se në ç'turp po jetoni? Se cili mund të jetë fundi për lirinë dhe për ju? Në qoftë, se me gjithë këtë, ju duket e duruëshme gjëndja Juaj, atëhere me shumë të drejtë

---

a) Barleti flet këtu me figura të marrura nga ndeshjet në vrap. Kuptimi është se mbi trimërinë qëndron kujdesi dhe besimi për të fituar.

duhet t'i rrokni armët për mua jo si për ndonjë arbëror, jo si për një bir princi, jo si për një të gjakut tuaj, por si për një të krishterë, si për një të ikur. Unë nuk flas, o princër, me njerës që i mohojnë luftrat e drejta. Mbrojeni atë që Gjon Kastrioti, ai princ i dëgjuar që Juve s'ju ka shërbyer keq, do t'ia linte, po të mundte, amanet besës dhe trimërisë suaj. Por në qoftë se nuk ju trondit akoma edhe fati im dhe ju pëlqen më mirë paqa e turpëshme se sa kjo luftë, atëhere unë mund të shkoj tek njerëzi, tek populli dhe qytetarët e mij besnikë, të cilët me aqë bujari e gatishmëri ia kanë kushtuar jetën e tyre shpëtimit tim, për t'iu shtruar së bashku me ta me zëmër të qetë çfarëdo fati që do të jetë thënë për ne.

Por jo, o etër të kuvendit, edhe ju, siç kujtoj unë, kini për t'i dalë zot mbrojtjes. Dhe me të vërtetë, për se jeni mbledhur këtu, të ftuar, me kaqë zjarr, veçse për luftë, gjersa asnjë prej jush s'mund të më përdorte gjetkë, veç se në luftë? Dhe unë po i shoh tani zëmrat e të gjithëvet të ndezura dhe brënda në këto zëmra të ndezura urrejtjen për armikun. Po vërej me admirim fytyrat krenare dhe më duket se po ju shoh që tani të armatosur. Do t'i dilni zot, ju them, mbrojtjes edhe pa dashur, kur të dëgjoni se atdheu, i shtypur prej Muratit, po kërkon ndihmën tuaj, kur të shikoni se armiku, i pafre dhe tërë kapardi për fitoren, po çduk lirinë dhe sundimin tuaj dhe i tërbuar, me gojën e vet të gjakosur e me duart e ndyra e sakrilege, po turret për ta pirë gjer në pikën e fundit gjakun tuaj. Mos prisni veç, ju lutem, atë gjëndje të vështirë, mos prisni gjersa të jetë ndoshta vonë për t'jau kërkuar juve këtë ndihmë, por tani t'i bashkojmë forcat dhe armët tona dhe kështu ta presim armikun që do të vërsulet shumë shpejt, ose t'i vërsulemi vetë. Dhe kur të na shikojë të bashkuar, ai ose do të pendohet për planin e vet, ose, po vazhdoi të bëjë këmbë përpara, do të heqë dorë nga lakmia e vajtuar për të dalur fitonjës me kërdinë që do të pësojë.

Ndonjeri, ndoshta, nga ju ka pastaj frikë dhe kolovitet nga dyshimi se Murati nuk do të dërgojë kundër nesh një ushtëri të vetme e të dobët, por më tepër e shumë të fuqishme, se, ndoshta, do të vijë edhe vetë, me qëllim që të shpaguhet për këtë goditje të tmeruar, kurse ushtëria jonë s'barazohet me forcat e tij. Këto të gjitha unë i pranoj, sigurisht, dhe i pranoj me kënaqësi, por nga ana tjetër mua ma parandjen zëmra se çdo gjë do të jetë e lavdishme; me gjithë këtë unë ruhem t'u zotohem diçka njerëzvet që dyshojnë; sepse e ardhmja nuk duket sheshit dhe çdo përfundim i saj qëndron i fshehur. Për sa i përket, veç mëndjes dhe gjykimit njerëzor, unë mund ta tregoj se ato janë një mjet i sigurtë për të gjitha punët, sepse asgjë s'është aqë e vështirë, sa që të mos mund të zgjidhet nga mëndja e njeriut. Natyra është e zonja për ta mbrojtur vehten e vet dhe çdo gjë që bëhet drejt, ka zakonisht përfundime fatbardhë.

Por përse po e vështirësoj çështjen me këtë mënyrë? A mos vallë, që të hesht për armët, vetë pozita e vendit dhe territori i Maqedhonisë, prej natyre shumë i mbrojtur, mbi të cilin s'ka gjë më të aftë, më të përshtatur për të prapsur çdo dhunë, nuk do t'ju ruajë juve nga gjithë sulmet? Mos, vallë, pastaj çdo vënd një për një e çdo qytet nuk do të mund të forcohen, para se të arrijë armiku, me burra, me armë, me ushqime? Mos, vallë, më në fund, unë vetë bashkë me ushtërinë, që do të më kini besuar ju, mund ta lë vëndin të ekzpozuar në shkretim, i

mbyllur brënda murevet të shtëpisë, dhe të vështroj nga ndonjë vënd i sigurt e nga ndonjë pirg i lartë, si i svetëruar, bashkë me djemtë tuaj, viset tuaja të plaçkiten e të digjen dhe dëme të tjera të përbashkët të kësaj fare? Me siguri që nuk do të ma durojë zëmra një poshtërsi të tillë. Armikut do t'i qëndroj, bashkë me forcat, me ushtarët e mij, gjithëmonë përpara dhe sulmet e tij do t'i provoj, sadoqë jo me beteja të rregullta e me kundërshtim të hapur, gjer në fund. Me një taktikë tjetër më të dobishme luftarake dhe me legjionet e mia ndoshta të pagjakosura, unë do t'ia thyej, me ndihmën e perëndivet, aqë keq fuqitë dhe hundët Muratit, sa që t'i lërë pastaj të gjitha, duke i shkuar, si i thonë një fjale, harxhet kot, dhe t'u mbetet tërë plaçka juve, në rast se nuk do t'i pëlqejë që ta plakë ushtërinë e vet në një truall armik e në fusha të huaja dhe, në mes vështirësish shumë të mbëdha nga çdo pikëpamje, t'i ngjasë më fort një të rrethuari se sa një rrethonjësi. Përkundrazi, juve nuk do t'ju mungojë asgjë, sepse unë do të jem gjithëmonë pranë jush, do t'u bëj ballë të gjithave, do t'ia dal të kemi çdo gjë që duhet jo vetëm sa për t'i mbajtur gjallë qytetarët dhe ushtëritë që do të më jenë dorëzuar, por për t'i ushqyer si jo më mirë.

Por përse vallë po ju mburrem unë juve sot kaqë tepër e nuk i ruaj më mirë këto kërcënime krenare, këto fjalë të forta e këto sulme trimërore për armikun? Përse gjithashtu po flasim tani kundër Muratit me zëmër të trëmbur? Ne s'kemi pse të trëmbemi e s'duhet të trëmbemi fare për ardhjen e tij. Për këtë më kanë njoftuar mirë njerëzit e tij të brëndëshëm, si në stuhinë që pata para pak kohe për punët e mia, si edhe para pak ditëve: kaqë fort që m'i ka bërë me kohë për vehte dhe m'i ka ruajtur kështu gjer më sot edhe zëmrat e barbarëvet mirësia dhe çështja e drejtë. Me gjithë këtë, fjala që ka marrë dhënë dhe thëniet e të gjithëvet pohojnë se një ushtëri shumë e madhe po gatitet pa rreshtur kundër nesh me energjinë më të madhe që mund të bëhet. Prandaj i duhet dhënë fund çdo vonese, o etër të kuvendit, duhen lënë më nj'anë tanimë këto këshillime tona, për të cilat nevojat e luftës s'kanë kohë të presin. Duhet t'i biem an'e mbanë gjithë vëndit, duhet të shpallet vendimi, duhen numuruar kokë për kokë njerëzit, të shkruhen pa humbur kohë ushtarët, me qëllim që të mos i kërkojmë mënyrat e luftës kur të jetë vonë, atëhere, kur ta kemi armikun përpara dhe kur buçima e borievet për të thirrur ushtarët të na shurdhojë veshët.

Ngrehuni, pra, o etër të pathyeshëm, tregohuni më në fund me ndihmën e perëndivet të denjë për sundimin e krishterë para gjithë brezavet që do të vinë këtej e tutje. Falënderimet nga unë për mirësinë e sotme pritini të armatosur, me përkrenare në krye, para flamujvet, në djersë, në pluhur, dhe do t'i kini sipas ndihmavet, që do të jepni për luftën».

Me t'i dhenë fund fjalës Skënderbeu, princërit të gjithë u drejtuan nga ai dhe, duke ia aprovuar një goje dhe me zë të qartë mendimin, po e lavdëronin fort e po e ngrinin në qiell si shpëtimtarin e lirisë dhe të të gjithë lavdisë. Dhe kështu, pasi i lanë atij të gjithë me radhë e me vullnet të lirë dhe ia kaluan gati si me dorë pushtetin, popujt, ushtëritë, dhe pasi i besuan drejtimin suprem të të gjithë

gjëndjes dhe kujdesin e luftës, e zgjodhën kryetar dhe kapedan të tyre të vetëm. Që të gjithë e quajtën mjaft të zotin për këtë pushtet, duke e brohoritur e simpatizuar fort, sepse edhe vetëm nga emri i tij, si nga ndonjë rrufe, çdo kënd i Maqedhonisë, mund të mbrohej kundër çdo sulmi të armikut. Krahas këtyre, ajo përvoja e tij për punët e luftës dhe gjithë ato këshilla prej kapedanit, njohja pastaj për një kohë të gjatë e zakonevet dhe e jetës së barbarëvet dhe gjykimi i sigurtë për ta nga shoqëria dhe eskperienca e gjatë, u ndiznin të gjithëvet zëmrat me një shpresë më të madhe dhe më të sigurtë për fitoren. Por një gjë shumë e madhe, pas shumë zotimesh e blatimesh, qe edhe ajo që Arianiti, duke u ngritur i pari nga të gjithë më këmbë dhe pasi lavdëroi me fjalë fort të merituara edhe mbretërinë e babës Gjon, edhe qëllimin e të birit e shënjat e mbara të trimërisë dhe të fatit të tij, i ofroi një tribut të përvitëshëm me gatishmëri bujare dhe të shënuar duke thënë: «Gjer tani, me që unë pëlqenja paqen e turpëshme përpara armëvet të zeza dhe lirinë e shëmtuar në vënd të luftës ugurzezë, tributin e merrte Murati. Tani pranoje ti, o trim, më të lumtë, pranoje, me pëlqimin e perëndivet e të njerëzvet, këtë peng besnikërie nga një njeri në mos shpirtmadh, por të pakën jo bukëshkalë, se unë ta caktoj ty këtë me dëshirën time, për hir të lirisë së Epirit, të lirisë sime, të nderit, të sovranitetit, të fëmijëvet, të popujvet që duhen mbrojtur. Me gjithëse unë dëshiroj tanimë që t'i kem të përbashkëta me ty të gjitha, ushtarët, armët, kuajt dhe çdo gjë tjetër që ma shpëtoi nga armiku i mallëkuar ose fati, ose trimëria këmbëngulëse, por këtë ne ta caktojmë ty, o princ i pathyeshëm i arbërvet, që të të quaj kështu i pari me këtë emër, dhe shpëtimtar i lirisë, pa bërë ndonjë dallim ndërmjet paqes e luftës». a) Ai e pranoi. Pastaj shumë të tjerë e kush e kush më parë i u zotuan për ndihma mjaft të mbëdha, sipas gjëndjes së tyre. Andrea bashkë me nipin Tanushin nuk mbetën prapa askujt në këtë zëmërgjerësi bujare. Kështu u gjet një sasi e madhe të hollash për nevojat e luftës. Nga kjo pastaj u përhap, ndoshta, fjala se të ardhurat e Skënderbeut në Epir i kalonin të dyqind mijë para floriri në vit. Dhe me të vërtetë, sadoqë ai zotëronte një mbretëri më të gjerë se ndonjë princ tjetër në krahinë, duhet thënë me gjithë këtë se do të ishte tepër e rëndë për qytetarët që kish nën vehte, po ta nxirrte tërë atë shumë vetëm nga popullsitë e veta, kur të gjithë po digjeshin çdo ditë në zjarrin e luftës dhe burrat me njerën dorë, që ta them kështu, lëronin arat e me tjetrën mbanin shpatën, dhe po të mos i siguronte një pjesë të madhe të kësaj barre nga kryporet. Këto kripore shumë të bukura ai i kishte në një vend që quhet Kampupeshkupi, ndërmjet një mali e vendi, i cili nga njera anë e ka emrin Selitë b), nga tjetra Shën-Nikollë, vënd shumë i njohur për shkrepat, por edhe i palavdi për rrethimin e dikurshëm dhe fatin e Senatit Romak.

Të tjerët, të cilët s'e kishin fuqinë dhe mundësinë që të mbanin barrën e rëndë të kontributevet, i u zotuan për trupa e ndihmë vullnetare të paprerë.

---

a) D.m.th. për gjithëmonë, për nga hera.

b) Për Selitën dhe popullsitë e saj flet Plini, libr. 4, kap. 11. (Shënimi është i botimit të dytë, 1537).

Madhëria e venedikasvet[a]), që e mbante si duhet para sysh edhe mirëqënien, edhe nderin e vet, nuk e mohoi përkrahjen dhe ndihmën e përditëshme së bashku me të tjerët, kurse kontribute vjetore nuk do të jepte.

Pasi, pra, që të gjithë e kush e kush më parë e bënë krejt për vehte këtë njeri me gjithë farë lavdërimesh e nderimesh dhe pasi me një herë i u drejtuan lutje Perëndisë për fuqinë e besëlidhjes dhe për lavdinë e kësaj aleance kaqë të shënuar, një pjesë u nisën bashkë me të për në Krujë, të tjerët u shpërndanë secili me gëzim të madh e me shpresë me të madhe për në vëndet e veta. I pari nga të gjithë erdhi në Krujë, i thirrur nga kufitë bashkë me rojën, Moisiu, duke lënë atje vetëm një fuqi shumë të vogël, të cilën e vendosi nëpër disa gryka për të bërë roje. Në këtë rojë kishte pak më shumë se pesë mijë veta, sepse një shumicë i pat lëshuar për në shtëpi Kastrioti, kur po nisej për në kuvend, e pastaj më të shumët nga krerët u dërguan për të mbledhur ushtarët menjëherë sa po dolli vendimi.

Por edhe Murati, i cili i pat ndezur që me kohë ushtarët e vet, nuk rrinte duar kryq apo pa u interesuar për gjithëçka që duhej bërë e që i vlente çështjes së luftës, me urrejtje e mëri të madhe në zëmër. Pasi mblodhi një ushtëri prej dyzet mijë kalorësish të shpejtë, zgjodhi e vuri në krye të tyre si komandant Ali Pashën, njerin nga kapedanët e vet, burrë i zoti në luftë dhe i zgjuar, i shquar në atë kohë tek barbarët për shumë tituj luftarakë. Dhe me nj'anë trimëria e komandantit, nga ana tjetër forca e ushtërivet, bënin të shpresohej se fitorja s'kishte për të qënë e vështirë. Tanimë kudo po flitej për këtë dhe shpresa e siguria e turqvet ishte e tillë, sa të besonje se Skënderbeu ishte kapur, sa të thoshnje se po dënohej: tamam si në një qytet të rrethuar prej kohe, por ende të papushtuar, kur ushtarët mëndjelehtë dhe të përçartur besojnë se e kanë të sigurtë, pa derdhur pikën e gjakut, plaçkën dhe fitoren dhe se po e ndajnë duke ngrënë sedër në mes tyre. Kështu janë njerëzit, të mësuar të flasin vetëm me vehten e vet e me prirje që t'i marrin për të sigurta me shumë lehtësi edhe gjërat më të mbëdha. Kështu edhe në Epir dukej se kudo po mbretëronte alarmi dhe se ishin duke u bërë ndryshime të mbëdha. Pastaj fjala e përhapur se po vinte Ali Pasha, kishte bërë që çdo gjë të merrej më se e vërtetë. Një frikë e re dhe e paparë ndonjë herë ia kishte pushtuar shumëkujt zëmrën e i bënte frikamanët të besonin e të dridheshin edhe për gjëra të paqëna. Fshatarakët ku ishin e s'ishin po iknin bashkë me bagëtinë nëpër qytetet; qytetasit po forconin muret e po bënin roje para portavet, sikur ta kishin armikun para syvet; pleqtë me frikë në zëmër po u bënin thirrje dhe po ndiznin më të rinjtë, duke u përmëndur atdheun, gratë, fëmijët dhe vetë perënditë. Gratë gjithashtu, që frika e përgjithëshme i pat ngritur nga tërë fshatrat i a pat bashkuar me burrat e armatosur, tashti fort të tronditura, po ua linin shpëtimin e atdheut në dorë gjithë perëndivet, duke bredhur nëpër faltore e tempuj dhe duke i ndezur burrat e vet me lot'e pikëllimi e fare me vënd, ndërsa fëmijët e vegjël, të hutuar nga lotët e prindërvet, po qanin bashkë me ta. Vetëm Skën-

---

a) Venedikasit e madhërishëm. Barleti shpesh përdor emrin abstrakt në vend të emrit konkret apo të mbiemrit.

derbeun sigurisht nuk e trondiste as lajmi se po vinte Ali Pasha dhe ushtëria armike, as frika e përhapur në popull; ai jo vetëm që s'besonte për ndonjë rrezik, por as që e mendonte fare një dyshim të tillë, që t'i brente zëmrën. Përkundrazi, ai qeshte me përpjekjet e kota të armikut dhe me frikën edhe më të kotë të të vetëvet. Prandaj, pasi rregulloi më parë me urtësi të madhe tërë punët në për gjithë vëndin, me qëllim që ajo mospërfillje e tepëruar kundrejt armikut të mos i vinte në gjumë dhe të mos i bënte që të hiqnin dorë nga kujdesi për luftë, ngjalli, si me vepra si edhe me fjalë, një besim aqë të madh në zëmrat e të gjithëvet dhe ua ndezi në shpirt aqë fort shpresën e fitores, sa që dukej se asgjë nuk prisnin më me dëshirë se ardhjen e armikut, kështu që secili në garë me njeri tjetrin, pastaj edhe në luftë t'i jepte provat e trimërisë ashtu edhe të besnikërisë ndaj kapedanit të vet, që i meritonte me plot të drejtë nga të gjithë. Një shëmbëll fort i shkëlqyer guximi të pamposhtur dhe besimi të admiruëshëm në këtë mes qe edhe një veprim tjetër i Skënderbeut, i cili tërhoqi vërejtjen dhe i bëri të gjithë ta shikonin me admirim shumë të madh, e unë do të besonja se edhe vetë Ali Pasha, sikur të kishte pasur mundësinë ta shikonte këtë veprim, do ta kishte admiruar fort besimin e pazakonshëm të këtij kapedani. Kur erdhën, pra, tek ai fluturimthi nga të katër anët gjithë ajo mizëri gjindjesh e popujsh trima, sa që të mund të bëhej jo vetëm një ushtëri, dhe as sido kudo, dhe ndërsa po qëndronin para tij duke pritur urdhërin e duke kërkuar armë, ai në fillim i lavdëroi të gjithë, pastaj, duke u mjaftuar me ndihmën e më të zgjedhurvet, dha urdhër që të qëndronin vetëm tetë mijë kalorës e shtatë mijë këmbësorë, ndërsa të tjerët i dërgoi në shtëpi, si nga forcat e mëparëshme, ashtu edhe nga të rekrutuarit rishtas, nga të cilët gjithashtu një pjesë e vuri në për disa vënde për nevojat e ndryshme të luftës. Të gjithë u habitën me planin kaqë të guximshëm të këtij burri. Por unë kujtoj se kapedani i shquar dhe i regjur në punët e luftës pat menduar: po të thyhej nga kundërshtimi i perëndivet me një ushtëri më të madhe, nuk do të ishte pastaj i zoti për të ripërtëritur fuqitë dhe për të rimëkëmbur forca të reja, prandaj, besoj, i shpërndau kështu si roje nëpër vëndet më të shuma dhe i mbajti si një farë rezerve, me qëllim që t'i kishte si një forcë më nj'anë, e cila edhe gjëndjen të mund ta rivendoste, edhe armikut, të çkujdesur nga suksesi në luftë, t'ia rrëmbente fitoren nga duart. Me gjithë këtë, asnjëri s'e pat dëgjuar të thoshte ndonjë gjë të tillë; a) përkundrazi, me fytyrën e vet fort të ndritur e përhera të qetë dhe me tonin e zërit, ua bënte fitoren pothuaj të sigurtë dhe çdo gjë të mbaruar ashtu siç ua donte zëmra. Prandaj besoj unë se s'ka qenë kjo arësyeja e vetme, që s'u mbajtën forca më të mëdha, me qëllim që, siç thamë, po t'i ndodhte ndonjë rrezik më i rëndë, të kishte kështu një farë shprese për ta rivendosur gjëndjen, por ka qenë besimi i pashoq dhe gati i admiruëshëm i këtij njeriu, gjë që gjithashtu shpesh herë vihet re, sidomos tek njerëzit e mbëdhenj, të cilët shumë rrallë i ka lajthitur fati. Për këtë gjë sidomos e lav-

a) Barleti, pra, çfaq këtu një mendim të tij për të spjeguar taktikën në fjalë të Skënderbeut.

dërojnë edhe e admirojnë njerëzit Skënderbeun, sepse ai, sa e sa herë dhe thuajse gjithëmonë me forca shumë më të vogla pati gjithë ato fitore gati të pabesuëshme mbi armikun; prandaj unë vetë më të shumën e herës shumë gjëra ua lë pasardhësvet jo pa ndonjë farë ngurimi, para se t'u kem gjetur vënd në mëndjen time. Nga ana tjetër nuk do të ishte pa vënd të besojmë se natyra i ka falur edhe shekullit tonë diçka, që edhe ne të kemi përse të mbrekullohemi. Dhe me të vërtetë, si një shëmbëll fort bindës të një trimërie dhe të një fati të tillë, [a] mund të sjellim para syvet tonë Huniadin, i cili pothuajse vetëm, me forca të paka, i dërmoi kaqë herë fuqitë turke dhe dolli më shpesh fitimtar ai se të tjerë me forca më të shuma. Por mjaft mbetën duke kërkuar me kaqë hall vërtetësi në këtë punë, sidomos kur s'mund të mohojmë, veçse me cipë të plasur, ngjarje kaqë të freskëta dhe që gati i kemi parë me sytë tonë.

Kastricti, si i dhanë të gjithë emrat me radhë e si këqyri e pa mirë ushtërinë, u largua nga Kruja, mbasi u bënë shumë lutje e kushtime nga ata që mbetën e nga populli për ushtërinë që po nisej, dhe dolli e qëndroi jo larg Dibrës së poshtëme. Dhe, pasi për hera e më tepër po dëgjonte se armiku ishte në ardhje e sipër, urdhëroi me anë të tellallit qetësi dhe e gjeti të udhës që t'u thoshte dy fjalë, si kapedan i ri, ushtarëvet të vet të rinj:

«Do të dëshëronja, o ushtarë, që ju të më kishit kapedanin tuaj dhe që unë ta gëzonja këtë pamje kaqë të shkëlqyer të besnikërisë suaj në ditë më fatbardha për punët e mia dhe në një kohë më të lumur për mbretërinë time; dhe të mos ju ftonja sot për këto vështirësi të reja të luftës dhe për vuajtje të tjera të këtij lloji, por t'ju shprehnja tani, si qytetarë, në paqe dhe qetësi, me mirënjohjen më të thellë, falënderimet e mia, të cilat kam qenë gati me kohë, si kapedan jo i papërgjakur, t'jua shpreh juve, si ushtarë fort të përgjakur, për djersën, për rreziqet, për gjakun që kini derdhur kundër armikut. Por me që në këto rrethana të ngutshme fati im e solli që unë të vija e t'ju tregoja më fort rreziqet që ju rrinë mbi krye se sa t'ju sillja qetësinë, atëhere çdo gjë duhet duruar me zëmër të qetë prej trimi dhe duhet marrë mbi shpatulla, sado e madhe që të jetë, pesha e kësaj lufte, që të mund të jetojmë një ditë në paqe dhe qetësi; duhen rrëmbyer armët me kënaqësi dhe pa humbur kohë, me qëllim që, pasi t'i kemi këputur më në fund prangat e një skllavërie kaqë të gjatë dhe ta kemi përzënë armikun nga vatrat tona, të shkojmë pastaj një jetë më të lumur e ta gëzojmë për gjithëmonë lirinë.

Por ndërsa po ju flas tani juve dhe s'po ju gëzohem dot, ndërsa po shikoj se si po jua rrëmbej zëmrat e po mendoj mirësinë e secilit me radhë, mezi po e përmbaj vehten e jam fort i ngashëryer, gati sa s'mund t'i mbaj lotët, sepse më vjen ndërmënd ajo kohë shumë e zezë që unë, larg jush, larg syvet tuaj për aqë vjet, kam kaluar në turp e i përbuzur me çdo mënyrë pranë Muratit të pashpirt, sepse rikujtoj robërinë time dhe vajtoj vitet që më shkuan, kur gjykoj nga zjarri i ndjenjavet tuaja se ç'liri e mbretëri do të kisha unë me ju. Tani, tani me të vërtetë i ndjej gjer në fund edhe krimet e barbarit,

---

a) D.m.th. si të Skënderbeut. Barleti përpiqet me çdo mënyrë që ta paraqisë Skënderbeun dhe trimëritë e tij si një fenomen të pazakonshëm, si një mbrekulli të shekullit dhe të natyrës që habit njerëzinë.

edhe gjithë vargun e të këqijavet të mia dhe se sa të mira paskam humbur unë larg shoqërisë me qytetarët e mij të dashur. Por, nga ana tjetër, kur e përmbledh më mirë vehten e kur shikoj këtë pamje të bukur të kësaj ushtërie, çdo gjë e duroj, o ushtarë, me qetësi dhe s'më vjen keq më as për fatin tim, as për gjithë ato të zeza që kanë marrë fund, as për skllavërinë time të gjatë, gjersa neve na është paraqitur tani rasti për gjithë këto të mira dhe për një liri ndoshta të përherëshme, gjersa mua, që të hesht për të tjerat, ma solli rasti që të provoj besnikërinë tuaj kaqë të shkëlqyer. Dhe me të vërtetë, ç'farë s'do të duronja unë për të parë tani gjithë këtë zjarr tuaj, për të dëgjuar gjithë këto lutje tuaja që më kërkoni t'jua plotësoj, për të patur më në fund përpara syvet sot gjithë lulen e Epirit, e cila kërkon vetëm armë që t'i rrëmbejë për mua? Ç'ka më të bukur se kjo pamje: të kesh thirrur e t'i kesh përpara të mbledhur për çështjen tënde si për çështjen e ndonjë rreziku të përbashkët, gjithë epirotët dhe gjithë ata senatorë e bij senatorësh venedikas? Kjo ngjau me mua, por kjo s'i ka ngjarë as Gjon Kastriotit, atij prindit tim që kaqë fort ju e kini dashur, as ndonjë princi tjetër, që të flas kështu, në shekullin tonë. Dhe, që të kthehem me fjalën time prapë tek ju, ç'është kjo mbrekulli e paparë: ta shikosh pothuajse tërë Maqedhoninë të zbrazur dhe ju vullnetarë të vraponi si ushtarë nga çdo anë tek unë dhe kush e kush më parë, të kërkoni që të gjithë armë e luftë, sikur asnjerit të mos i dhëmbej atdheu, njerëzit e vet? Kështu, duke më mbrojtur mua, ju dukeni se kini mbrojtur njëkohësisht shtëpitë, vatrat, gratë, fëmijët, vetë perënditë: Zoti i madh e i vërtetë ua plotësoftë qëllimet tuaja. Prandaj, në qoftë se këtu duheshin fjalë për t'ju dhënë zëmër juve, unë nga kjo anë s'mund të bëj asgjë, sepse po shikoj se qënkeni me të vërtetë trima dhe fjalët nuk ua rrisin trimërinë. Veç kësaj, se ç'mund t'ju thoshnja unë juve, të armatosur e me shpatë në dorë, sikurse jam edhe vetë, këtë ju duhet ta dini mjaft mirë; këtë jua thotë edhe armiku, të cilin tanimë e kini parasyvet, këtë jua thonë sa e sa ngjarje poshtëronjëse, që ju armatosin me zëmërim të përgjithëshëm. Me gjithë këtë, unë do t'ju them atë që, edhe sikur të mos jua thoshnja, vetë gjëndja mund t'jua tregonte fare qartë: ç'është, ju lutem, kjo skllavëri që shihet ndër ne? Ne s'jemi më as të krishterë, as barbarë. Një herë kemi për të vdekur, por ja të vdesim trimërisht, ja të shpëtojmë besën e lirinë. Ç'është kjo e keqe? Çdo ditë po pushtohet Epiri, çdo ditë po ripet; shpëtimi ynë është vetëm në duart tona, tjetër shpëtim s'ka. Ç'farë armiku kujtoni se po vjen tani kundër nesh? Ç'mandate po na sjell? Ç'farë shpage po vrapon të marrë? Vdekjen ai ka vendosur tani për të gjithë ne. Ai s'vjen kundër nesh i shtyrë nga urrejtja e drejtë a) e luftës, as si një armik i vërtetë, por vjen nga furia dhe tërbimi për të pirë gjakun tuaj. Prandaj, në se dashuria për atdhe, burrëria e vet, nderi i prindërvet, mund t'ia ngjallin ndjenjat krenare ndokujt, atëhere rrëmbeni armët, mprehni me plot të drejtë shpatat, mbrojeni, po e desh puna edhe me gjak, Krujën e truallin e të parëvet, që me aqë trimëri dhe pa derdhur pikën e gjakut i rifituat me mua në krye, dhe mbretërinë, që ma ruaj-

---

a) D.m.th. nga urrejtja kundër një lufte të pa drejtë. Turku, pra, bën një luftë jo të drejtë, por grabitqare.

tët gjer tani me aqë besë dhe ma rikthyet me aqë burrëri, ruajeni edhe këtej e tutje. Guximi i atij që mbrohet duhet të jetë më i madh, trimëria e tij quhet zakonisht më e madhe se sa e atij që shkakëton dhunë. Ata kërkojnë vetëm plaçkë, vërsulen kundër nesh të shtyrë vetëm nga lakmia për të sunduar. Por ju, që të mos jeni plaçkë në duar të tyre, jepini të gjitha provat e trimërisë, kryeni detyrën ndaj atdheut, për të cilin kurrë s'duhet kujtuar se është derdhur tepër gjak, se është luftuar sa duhet, sepse dashuria për të ia kalon çdo dashurie tjetër.

Por, duke i lënë këto tani me kënaqësi më nj'anë, ç'farë do t'ju mungonte juve për të arritur kulmin e fitores e të lavdisë, në rast se do të donit të përdornit ndihmën e dhënë? Me të vërtetë, për krah jush në këtë çështje ju nuk kini vetëm arbër nga janë e s'janë, por pranë jush, për lirinë tuaj, ju shikoni të qëndrojnë edhe princërit e dëgjuar venedikas, të cilët i nderon dhe njëkohësisht ua ka frikën gjithë Italia. Tani është rasti dhe është shpresa për të rifituar atdheun, të humbur prej kohe, për ta rritur lumtërinë tuaj.

Etërit dhe gjyshërit tuaj, — më lejoni ta them —, s'e patën menduar, por ju vërjani vehtes për qëllim që me këtë bashkim ta rikrijoni gjëndjen e dikurshme të Maqedhonisë, nënës së kryetrimavet, e ta shpëtoni, me ndihmën e perëndivet, për gjithëmonë nga ky turp Epirin. Po ju pëlqeu pastaj që të më kini mua shok lufte si ushtar apo si kapedanin tuaj, unë s'do të mbetem prapa jush në çdo mund e rrezik. Dhe në qoftë se në punë të tjera guximi im s'do të ketë aqë fat, prapësëprapi, sa për manovrimet, dredhitë dhe gjithë dinakëritë e armikut, unë s'do t'ju lë që t'ju shpëtojnë kurrë, sepse unë, gjersa ndoshta kështu qe thënë nga Zoti, një kohë shumë të madhe të jetës sime e kam kaluar me neveri në një ambient nga më të zijtë, duke marrë mësime nga vetë fatkeqësia ime. Më vjen rëndë t'ju tregoj këtu ultësinë e atij ambienti, me gjithë që shpresa që i ngjallet ushtarit për një fitore më të lehtë, i jep krahë. S'guxoj t'ju bëj fjalë tani për këtë, se mos ju ligështohen fuqitë, mos ju fiket hovi nga mospërfillja e tepëruar për të, sepse me të vërtetë, shpesh herë armiku i përbuzur e ka vënë në dyshim fitoren dhe ka bërë luftë të përgjakur. Prandaj themelonjësit e lashtë të ushtërisë kanë caktuar se porosia e parë do të jetë që «luftrat duhen bërë me besim në vetvehte dhe pa përbuzur të tjerët». Me gjithë këtë, ju vetë kini për ta parë dhe kini për ta përbuzur fare për së shpejti këtë racë njerëzish nga më të svetëruarat, siç e kini përbuzur dhe më parë gjer më sot me krenari e fatbardhësi, sado që kini qënë të pakë. E kush të mos e përbuzë dhe të mos e urrejë këtë fundëri llauzi, këtë llum skllevërish, të mësuar më fort me vjedhje dhe me hajdutëri se sa me beteja të vërteta? A mos vallë këta, me gjithë emrin e madh që kanë fituar sot, për turp, ndër njerëzit frikamanë, nuk janë ata turqit skllevër, prej skythësh të aratisur, të cilët, siç thuhet, atdheun e lashtë e kanë pasur përtej malevet Rife dhe ishujvet Tarakontë, akoma përtej visevet të murranit, pranë oqeanit të veriut? Racë e ndyrë, e poshtër, e rritur në strofka ujqërish, që s'ka të ndohtë as nda mishi i ujqërvet e i hutinavet, as nga plehrat e qelbura që nxierrin njerëzit, që lakmon çdo gjë për të cilën edhe vetë natyrës i vjen krupë. Thuhet se Aleksandri i madh i pat mbyllur këta me shula hekuri si bagëti në një vathë dhënsh ndërmjet malevet Hyperborë. Me zor

mund të mburren këta se kanë arritur ndonjë fitore me luftë të vërtetë: vetëm me mashtrime dhe me pusira kanë shtënë në dorë mbretërira të mbëdha dhe do të shtijen nga hera më të mbëdha, në rast se do t'iu lihet shteg që t'u ndezë pabesia e tyre. E ç'kujtoni se do të ngjasë me ju, o arbër? Mua më duket sikur e shoh që tani Muratin të kapet nga dretdhitë më të këqia, me që nuk do t'i vlejnë armët kundër jush. Ja, ka ardhur, para syvet e kini Otomanin dinak me premtime shumë të mbëdha për Ju, i shtyrë, siç është mësuar, nga fati i zi i të tjerëvet. Kujton se do të gjëjë kudo grekër e tribalë, kudo misë, të cilët pasi, iu dhanë, paditur se ç'i priste, me një mirëbesim më të madh se sa duhet për njerëzit, ky sundimtar i mbarë ose i çfarosi të gjithë, ose i shëmtoi, duke u nxierrë një nga një sytë dhe duke i lënë sakat nga gjymtyrët e tjera të trupit.

Me kënaqësi, o ushtarë, i sjell ndër mënd të gjitha këto, jo sepse unë dyshoj disi për besnikërinë tuaj, për të cilën asnjë prijësi tuaj gjer më sot s'i ka ndodhur e s'mund t'i ndodhte që të pendohet, por që t'ju tregoj, siç është e udhës, se ç'njerës dëshiroj të mbroj, se kujt ia kam falur jetën, gjakun e krejt jetën time, se me ç'armik ju kini për t'u përleshur. Dhe me të vërtetë, ju që të gjithë e patë, e patë se sa fort e çmojnë besnikërinë dhe trimërinë tuaj; prandaj unë ju zgjodha si të vetmit nga tërë ajo mizëri njerëzish dhe ushtëri vullnetare për t'i vënë gjoksin çështjes më kryesore nga të gjitha, kurse të tjerët i dërgova fort të pikëlluar më shtëpi. Të gjithë po ju presin që t'ju lavdërojnë apo t'ju qortojnë. Unë mendoj se tani nuk mundet as të lavdërohet, as të qortohet kush, sepse ç'besim mund t'i kesh një ushtari, që kërcënohet brënda kampit? [a] Por atëhere, kur t'i shikoj shpatat tuaja të avullojnë gjak armiku, kur, spektator dhe nxitës njëkohësisht, unë do të marr si shëmbëll për vehten time trimërinë tuaj që jetën s'e quan për asgjë, atëhere do t'ju mbuloj me çdo farë lavdesh dhe shpërblimesh. Por a mund të ketë lavdi më të madhe, a mund të ketë shpërblime më të mbëdha për cilindo nga ju se sa shpëtimi i atdheut, që varet nga dora e ju të gjithëvet? Peshojeni, pra, mirë, o burra kryetrima, se ç'rëndësi të madhe ka puna juaj sot. Po u mundëm në këtë betejë, e kemi të humbur gjithë luftën; po duallëm përkundrazi fitimtarë, do ta heqim qafe zgjedhën e tanishme të Muratit, do të kujdesemi, në të ardhmen, vetëm për paqen dhe qetësinë e përherëshme. Silleni ndërmënd zgjedhën armike, talljet e mundësit dhe pamjen tërë mburrje të tij; sillni ndërmënd edhe se ç'mizëri njerëzish të ndryshëm na përcollën, kur u nisëm e u larguam nga sytë e tanëvet, se me ç'dëshira në zëmër e lot në sy i lamë të gjithë, se si na presin gratë, prindërit dhe fëmijët tuaj. Mund ta marrim me mënd: të gjithë janë duke pritur me hall e ankth në zëmër se ç'përfundim do t'i ketë dhënë luftës trimëria juaj. Por burri trim s'ka përse t'i trëmbet fatit. Është turp të pranoni ndonjë fat, që s'është në dorën dhe shpatën tuaj, sepse edhe perënditë ndodhen zakonisht atje, ku është vetë e drejta. Varet, pra, nga Ju që shpresën që kanë të gjithë në trimërinë tuaj, ta bëni realitet me fakte. Sa më i madh në numur armiku, aqë më e bukur lavdia juaj, aqë më të ngarkuar me plaçkë armiku do të kthehi më shtëpi. Por me gjithë

a) D.m.th. jo në front të luftës.

këtë, nëse ka ndonjë që ndjen frikë, që i mat fuqitë tona me emrin që i ka dalë ushtërisë armike dhe që beson se ka për t'u mundur prej atyre që ia kalojnë në numur, do të bëjë mirë të largohet me gjithë qef që këtej, që të mos e kem më fort bela nëpër këmbë se sa ndihmë; le të kthehet me të shpejtë pranë gruas, pranë fëmijëvet, që ushtëria fitimtare ta gjëjë pastaj të strukur nëpër muret e pullazet e shtëpisë. E në se nga ana tjetër kjo dëshirë e kjo frikë është e të gjithëvet dhe e përbashkët, atëhere le ta forcojmë këtë ushtëri, nëse s'na vjen turp nga perënditë dhe nga njerëzit, me forca më të mëdha, ose më mirë të marrim sytë dhe të ikim që tani; sepse, kush i ka frikë me këto legjione komandantit të Muratit, sidomos në fushat maqedhonase shumë të mbrojtura prej vetë natyrës, mua më duket i padenjë për shpatën që mban, i padenjë për ajrin që thith.

Pa dashur, o ushtarë, burra jo vetëm trima, por edhe kryetrima, ua zgjata fjalën këtu. Ejani, pra, zgjojeni nga gjumi trimërinë e dikurshme, frymëzohuni nga ndjenjat fisnike, mos merrni asgjë tjetër parasysh përveç fitores, vetëm nga vdekja, që t'i them të gjitha me një fjalë, pranoni të mundeni. Mendoni se, po të fitojmë, çdo lumturi ju pret në të ardhmen, se, po të biem trimërisht, kjo a) do të jetë fundi i të këqiavet dhe i mjerimevet. Në qoftë se kjo është ngulur mirë në mënd dhe vendosur nga ju të gjithë, atëhere më kot më shtyn mua dëshira për të folur më tej, sepse sigurisht natyra e njeriut s'i ka falur atij asnjë shkas më të fortë për fitoren se sa vetëdijën e plotë të trimërisë».

Menjëherë sapo Skënderbeu u dha fund këtyre fjalëve, e gjithë ushtëria e aprovoi mendimin e tij duke lëshuar një britmë dhe duke thirrur nga të katër anët me zë të lartë: «Duhet të nisemi sa më shpejt, të vrapojmë kundër armikut dhe madje ta sulmojmë». Kjo qe më në fund një farë prove e sigurtë, me të cilën mund të tregohej guximi dhe besnikëria e ushtarëvet plot dashuri për kapedanin e tyre, për të cilin ata po përgjërcheshin prej kohe, qe dhe një provë se planet e Skënderbeut mund të quheshin të siguruara këtej e tutje, gjersa ai e shikonte qartë tani se njerëzit e tij po hidheshin me aqë gatishmëri, me aqë zjarr e sedër kundër armikut, sa që, në mos kish si t'i lavdëronte për trimërinë, të pakën mund t'i lavdëronte për vullnetin e tyre që s'donte t'ia dinte për jetën. Por edhe trimëria e tyre s'kishte për të mbetur pa lavdërimet e duhura, sikur ky armik, sikur ky rast i lavdisë që e prisnin me aqë zjarr, t'u ishte dhënë që n'atë çast e të mos ishte shtytur për më vonë. Nga një vonesë e vogël fiken e vyshken b) ndjenjat e gjalla dhe mëndjet e ndezura të ushtarëvet, nga shtyrja e luftës ligen fuqitë. Kudo ziente një potere shumë e madhe e ushtarëvet, që po kërkonin të luftonin me dëshirë të zjarrtë. Aqë fort ata burra po e ndiznin njeri tjetrin dhe vehten e vet, aqë fort secili po i fliste me plot të drejtë, siç ndodh, shpatës së vet, të djathtës së vet dhe ushtronte duart për goditje dhe harxhonte mijëra të shenja, sa që të kujtonje sikur e kishin armikun ndër sy. Në kamp ziente një zhurmë aqë e madhe, sa që të thoshnje se aty po zhvillohej më fort një betejë e vërtetë se sa një provë përleshjeje, ose të besonje

---

a) D.m.th. vdekja heroike.

b) Është një parenteze që hap Barleti, duke bërë abstraksion.

se ushtëria e etur për gjak, do të shpërthente në sulm pa komandë, pa flamurë, pa mbajtur asnjë rregull apo normë të disiplinës ushtarake.

Skënderbeu, pra, duke vënë re këtë zjarr në mbarë ushtërinë, duke parë se ishin ndezur e po digjëshin nga ky zjarr gjithë radhët e ushtarëvet të vet të çdo moshe, në fillim u gëzua pa masë dhe po dëgjonte me kënaqësi në zëmër kanosjet e rrepta të secilit, po shikonte me admirim fytyrat e tyre krenare dhe guximin trimëror, që shprehnin nga thellësitë një valë vigane zëmërimi. Duke e menduar fitoren të sigurtë, e peshonte mirë gjëndjen e armikut, pastaj s'e përfillte fare. Me në fund mendoi se s'ishte e lehtë t'i qetësonje dëshirat aqë me vënd të ushtarëvet dhe t'i frenonje më. Prandaj, pasi ua bëri qefin dhe iu lut të madhit Zot për fitore, iu përvesh punëve të tjera dhe u nis me njëherë në drejtim të armikut, për të cilin kishte marrë vesh, me anë zbulonjësish të sigurtë, se nuk ishte shumë larg. Në perëndim të diellit, ngriti çadrat në Dibër të poshtëme, tetëdhjetë mijë hapa larg Krujës, pranë një kodrine të mbuluar me ferra, ose më drejt pranë një pylli plot me druj shumë të dëndur. Këtu para së gjithash gjeti një vënd të përshtatur për të ngritur prita, për arësye sidomos sepse merrte vesh që armiku po vinte me forca shumë të mbëdha; pastaj, pasi i ra an' e mb'anë tërë vëndit me kalë dhe e hetoi me kujdesin më të madh me qëllim që t'ia arrinte fitores me një gjakderdhje sa më të vogël nga ana e vet, vendosi atje Gjin Muzakën dhe Hamzanë bashkë me tri mijë vetë, duke e porositur që të mos luanin vëndit para se të shikonin se ai bashkë me ushtërinë ishte përleshur me armikun dhe se po vlonte gjaku nga të dy anët. Atëhere, duke shpërthyer në çastin e duhur kundër armikut dhe duke iu lëshuar me vrull e papritmas nga prapa, ta vdiste nga frika e ta bënte copë-copë, duke e vënë në mes dy zjarresh.

Me t'u rregulluar këta, s'vonuan shumë dhe ia mbrritën fluturimthi barbarët, të cilët i ngulën çadrat e zunë vënd jo larg forcavet të Kastriotit, pa ditur gjë fare nga të gjitha këto. Tanët muarrë urdhër që t'i shuanin me njëherë zjarret dhe një pjesë të binin të flinin e një pjesë të bënin roje. Kjo u dha edhe më tepër zëmër turqvet, prandaj këta, pasi i ndezën vetë zjarret gjithëkund, po tallëshin me tanët, që rrinin në errësirë, duke ua quajtur këtë një turp dhe frikë të heshtur. Dhe, ndërsa bënin zhurmë pothuajse mu rrëzë pahisores, duke çfryrë mërinë e tyre me fjalë dhe me vepra njëkohësisht, u vërsulëshin gjatë gjithë natës portavet, lëshonin të shara dhe me zor u përmbajtën pa sulmuar e pa rrethuar kampin. Por skënderbegasit s'bënin fare zë, s'u kthenin asnjë përgjigje, me gjithëqë kishin se ç't'u përgjigjëshin me plot të drejtë: ata kishin një dëshirë të flaktë për të dalë dhe për të shpërthyer me sulm kundër armikut, nga që s'mund t'i duronin më gjithë ato fyerje dhe sharje të tij; por, sipas urdhërit të kapedanit, ata qëndronin brënda në kamp pa nxjerrë zë dhe kështu barbarëvet, gjersa i Krishteri [a]) s'u jepte rast për t'u përleshur, u shtohej tërbimi.

Kur tashmë po agonte, Skënderbeu u dha urdhër të vetëvet që të kujdeseshin para së gjithash për trupin e vet, me qëllim që, në rast se ndonjë fat i keq i luftës, kundër shpresës së tij, e zgjaste, si për qesendi, më tepër betejën, ushtëria, e pangrenë e dërmuar

---

a) Skënderbeu.

nga uria, që natyra njerëzore nuk mund ta mposhtë, të mos e vazhdonte më me pak vrull luftën për fitore. Dhe kështu hëngrën në qetësi. Pas kësaj ai i nxori nga kampi të gëzuar, me shpirt e me trup që u fluturonte, dhe plot shpresë e mëri, duke i ndezur edhe vetë fort për ngadhënjim para se të fillonin nga puna. Pastaj, me qëllim që t'i merrte vesh mirë fuqitë e armikut, para se të ndeshej përfundimisht me të, bëri disa prova me ndeshje të lehta, më shpesh të kalorësisë se të këmbësorisë. Kështu po gatitej për betejën e vërtetë.

Në krahun e majtë ai vuri Tanushin me një mijë e pesëqind kalorës dhe me po aqë këmbësorë, por kalorësinë, duke shtënë nëpër mes të saj disa këmbësorë shigjetarë, ai e vendosi në ballë, me qëllim që t'ia nisnin betejës të parët kalorësit dhe që kjo betejë kalorësiake të mos ishte pengesë për këmbësorinë tjetër, e cila do të hidhej në sulm apo do të tërhiqej për tek të vetët, kur ta kërkonte puna. Në krahun e djathtë vepronte po me këtë mënyrë Moisiu i Dibrës, kapedani tij. Edhe ky vijën e parë e zuri me turmën e kalorësvet të legjionevet të veta, me një mënyrë që këmbësorët ta kishin të lirë daljen nga çdo anë dhe sprapsjen të sigurtë, sadoqë kjo punë s'kishte shumë rëndësi të bëhej me ushtarët dibranë, për t'i drejtuar në betejë. Dhe me të vërtetë, daç vërë kalorës, daç këmbësorë, në vijë të parë apo të dytë, çdo gjë e ke të siguruar me ta; ata s'i lajthit kurrë fati, s'u shpëton kurrë fitorja nga duart, që dinë se ç'bëjnë. Kështu këta ushtarë kryetrima janë mësuar që edhe rregullin ta mbajnë, edhe fatin, kudo që të jetë, ta tërheqin pas vehtes. Vëndin në mes të dy krahëvet [a]), duke i dhënë rrjeshtimit një formë si prej harku të përkulur, e mbante Kastrioti bashkë me fuqitë e tjera. Edhe ky në ballë vuri kalorës, më se një mijë, për arësye se, duke qënë që kundërshtari s'kishte asnjë këmbësor, nuk e gjykoi të parrezikshme ta hidhte këmbësorinë kundër furisë së parë të stuhisë kalorësiake. Pranë tyre vuri gati po aqë shigjetarë, duke i urdhëruar që të ndiqnin pas kalorësinë, me qëllim që kështu të ishin më të siguruar prapa saj dhe të mos ishin të ekspozuar kundrejt armikut, ndërsa barbarin, që nuk do të dyshonte aspak për një gjë të tillë, ta lanin më tepër në gjak. Ndërmjet këtyre dhe atyre ai zuri vënd vetë bashkë me të nipin, Gjergj Stresin, një djalosh trim. Atë e rrethonte nga të dy anët ushtëria dhe rinia krutane, sepse me qëllim kishte dashur që njëkohësisht të ishte edhe spektator, edhe nxitës për t'u dhënë zëmër qytetarëvet të vetë. Pas shigjetarëvet vinte me një herë fuqia tjetër e kalorësisë dhe radhët e mburojtarëvet e të heshtëtarëvet bashkë me Aidinin, të vëllanë e Gjinit. Vijën e fundit dhe detyrat e rezervës i mbante Vranakonti, luftëtar i urtë dhe trim njëkohësisht, bashkë me kalorësit e tjerë. Me gjithë këtë, këmbësorët që ishin para tij kishin urdhër që, sa po t'i shikonin të tyret të dilnin nga pusia dhe armikun të ndrydhur nga prapa dhe të vënë në mes të dy krahëvet, menjëherë, duke hapur rrjeshtat t'u lëshonin rrugë kalorësvet, të cilët, duke qënë të freskët e duke i kallur një frikë tjetër kundërshtarit, ashtu i lodhur siç ishte, ta shpartallonin e të bënin kërdi në te; përkundrazi, këmbësorët vetë, pasi të grumbulloheshin përsëri në vënd, t'i siguronin mirë rradhët, si rezervë dhe ushtarë të vijës së tretë që ishin, dhe të mos lejonin që të çahej ushtëria, gjersa ta shi-

---

a) D.m.th. qendrën.

konin të sigurtë shënjën e fitores dhe të pandreqëshme gjëndjen e armikut.

Skënderbeu, pasi e radhiti kështu ushtërinë, qëndronte pa lëvizur, as kishte mundësi që të titë ta shtynin kurrsesi që të jepte shënjën e sulmit kundër armikut, para se të shikonte se edhe barbari, i rrjeshtuar sipas zakonit të vet, po lëshohej në betejë, sepse kishte frikë se mos, po të shpërthenin ushtarët në sulm kundër armikut të parrjeshtuar, shkelnin rregullin nga dëshira për të sulmuar dhe sillnin në rrezik gjëndjen e mbarë ushtërisë.

Ali Pasha, duke vënë re formimin e ushtërisë sonë dhe duke përsëritur këto fjalë: «Ata janë më pakë, shumë më pakë, ata janë më në rrezik», po tallej me atë rrjeshtim madhështor të një ushtrie që po marshonte me aqë rregull drejt varrit të vet.

Një legjon otoman kishte bërë më me guxim përpara legjoneve të tjerë; kundër tij u turrën me guxim ushtarët e pararojës. Barbarët, pasi e prishën rregullin që në sulmin e parë, nuk e mbajtën dot vehten, po u tërhoqën gjer në çadrat duke marrë me të vërtetë arratinë dhe me një frikë që s'e fshihnin dot, nuk pritën që të provohej fati i gjithë ushtërisë. Por Skënderbeu, duke patur frikë për ndonjë dredhi të armikut dhe duke menduar për ndonjë pusi, lëshoi me një herë një pjesë të kalorësisë, që të frenonin vrullin e shokëvet dhe ta kthenin secilën në radhët e ushtrisë dhe në vënd të vet. Po kjo u bë edhe në krahun e majtë. Kështu, pasi u kthyen tek të vetët të dy palët, po bëheshin gati përsëri për përleshje, për një ndeshje më të rregulltë të të gjithë ushtërisë. Por barbarëvet u ishte shtuar guximi, sepse një pakicë e tyre kishte vënë gjoja në lojë një pjesë të madhe të ushtërisë sonë.

Beteja, pra, filloi rishtazi. Tanushi dhe Moisiu, pasi i ndanë në mes tyre krahët e armikut, ia nisën ndeshjes me rreptësi. Ashtu edhe Kastrioti, si u dha zëmër aty për aty kalorësvet, sulmoi atë pjesë të ushtrisë armike, që kish marrë përsipër. Kalorësit në pritë, pa u hedhur ende armiku me të gjitha forcat kundër tanëvet, duallë pa vonëse nga pusia me një potere shumë të madhe dhe, para se të zbrisnin në fushë të gjithë kuajt, radhët më të shuma dhe gjitha ato më të fundit të ushtërisë turke, të tmeruara nga frika e papritur, muarrë arratinë, duke lënë betejën dhe kampin. Gjithë ata të vijës së parë, që u mbyllën ndërmjet të dy krahëvet të tanëvet, iu dorëzuan legjionit të mezit [a]. Mbetej një pykë e ushtërisë armike, që Skënderbeu nuk mund ta lëviste nga vëndi dhe as guxonte t'i binte përmes që ta cante; në atë vënd barbari, më i shumë në numur, kishte formuar disa si ledhe. Atje Ali Pasha, i rrethuar, siç u duk me një herë në fund të betejës, nga lulja e gjithë ushtërisë dhe nga armët e më trimavet, po mbante më këmbë fatin e luftës tashmë në lëkundje.

Aidini gjithashtu në qëndër të frontit e kishte larë tani tokën kudo me gjak të barbarëvet. Lufta ziente këtu më e ashpër se kudo, sepse armiku, gati i rrethuar, duke parë se s'i mbetej asgjë tjetër përveç armëvet, po sulmonte sa mundte më rreptë, për të mos rënë pa u shpaguar. Përveç kësaj, atje kish tërhequr edhe të tjerë fati dhe lajthitja ugurzezë e luftës, e shumë vetë, kur kishin dëgjuar se në

a) D.m.th. të qendrës, ku ishte Skënderbeu.

ç'rrezik gjindeshin shokët e vet, u kishin shkuar shpejt në ndihmë. Kështu, sa më shumë barbarë që grumbulloheshin, aqë më tepër zgjatej edhe beteja, edhe nuk dihet se ç'përfundim do kishte marrë, sikur Vranakonti, duke shpërthyer me një herë në sulm me forca dhe me vrull të freskët, të mos ishte përleshur me armiqtë, që tanimë ishin lodhur dhe po u merreshin këmbët, dhe sikur të mos kishte përlarë çdo mbeturinë që qëndronte akoma. Me gjithë këtë kalorësia e këtij e sulmoi barbarin më me vonesë dhe u shkoi në ndihmë të vetëvet, kur ishin po thuaj në rrezik, sepse, nga frika se mos ushtëria mbetej krejt e çveshur prej çdo ndihme rezervë, gjeti si më të sigurtë kohën për të shpërthyer në sulm kur pa se ishin përleshur me të gjitha forcat të dy krahët dhe garda mbretërore. Me këtë mënyrë u grinë të gjithë e s'mbeti këmbë, përveç treqind vetave, kundër të cilëvet, në bazë të së drejtës së luftës, Kastrioti s'e pa të udhës të çfrynin, gjersa po i ngrinin duart të paarmë dhe gati të mbaruar nga plagët.

Si mbaroi, pra, kjo punë dhe mori fund tërë ai mund i luftës, legjionet fitimtare po drejtoheshin me gëzim të madh e me brohori për tek Skënderbeu, ku gjithëçka e gjetën në gaz, sepse ushtëria krutane e kishte bërë copë gjithë pykën dhe, pas një kërdie të tmershme, i dha Kapedanit të turqvet arratinë duke e ndjekur larg e më larg. Kudo gjak e vrasje, kudo s'dëgjohej tjetër veçse ulurima e atyre që po jepnin shpirt. Një palë po u hidhnin prangat robërvet, një palë të tjerë, duke e lënë të shëmtuar trupin e armiqvet, i mirrnin kokën dhe e ruanin si dhuratë të veçantë për komandantin e vet. Më të shumët po plaçkitnin kampin, sepse njerëzit lakmojnë më tepër plaçkën. Kështu ushtëria gjithëkund fitimtare po sillte nëpër mënd atë fitore aqë të shkëlqyer, të cilën mezi e besonte edhe vetë i munduri, dhe po admironte atë punë aqë të madhe, të kryer në një kohë aqë të shkurtër, (se lufta u bë që nga agimi i diellit gjer në orën e tretë të ditës) (a). Në këtë luftë u vranë nga barbarët afro 22 mijë, dy mijë u kapën të gjallë. U zunë 24 flamurë ushtarakë. Nga fitimtarët ranë pak, mezi bëheshin 120, por numuri i të plagosurvet ishte shumë më i madh.

Kështu i Krishteri atë ditë, siç e shpresonin dhe e prisnin të gjithë, korri një fitore me të vërtetë të madhe, sepse në atë betejë nuk mungonte asgjë nga ato që kanë mundësi jo vetëm ta ndiellin fatin për të dalë faqebardhë, por edhe që mund ta detyrojnë për një gjë të tillë: nuk mungoi as koha, as vëndi, as rregulli i përsosur në të gjithë veprimet, as arësyeja e drejtë dhe njëkohësisht e domosdoshme për t'u përleshur.

Më në fund, për komandantët dhe ushtarët, do të mund të thoshnja këtë: «Atë ditë luanët kanë komanduar luanë». Pjesa jo më e vogël e këtyre ishin veteranë, që kishin shërbyer dikur si ushtarë bashkë me t'anë e Skënderbeut, kështu që ata mund t'i merrnje jo për ushtarë, por për mjeshtër të zgjedhur të ushtërisë. Prandaj dukej se, po të fitonin në një betejë të tillë e po t'ia thyenin një herë hundët armikut, lufta kish marrë fund.

Pasi u arrit fitorja, Skënderbeu e kaloi tërë atë ditë dhe atë natë në kamp, me qetësinë më të madhe. Në mëngjes, plot krenari për

a) D.m.th. brënda tri orëve.

fitoren, iu përvesh punëve të tjera, duke e tërhequr ushtërinë ende të përgjakur në një punë jo më pak të pëlqyeshme, në plaçkitjen e visevet armike, me këto fjalë:

«Gjer tani, ushtarë, luftuat për mua, luftuat për atdhenë. Tani po ju thërret fushata juaj, po ju fton fati juaj i veçantë. Ju i shikoni legjionet e armiqvet të shtrira kudo prej trimërisë suaj, i çmoni veprat vigane që kini kryer dhe ndoshta do t'ia jepni vetë përgjigjen vehtes, pa bërë zë, se ç'farë shpërblimesh ju presin nga ana ime për atë djersë, për atë gjak, për atë mundim që derdhët në këtë luftë. S'ka dyshim se unë, me sa do të kem në dorë, s'do ta lë pa e plotësuar shpresën tuaj. Kështu, në rast se dëshirat e ushtarëvet, (që të bëj tani, po më lejuat, një shaka me ju), ushqehen vetëm me lavdi, atëhere lavdia ju pret të gjithëvet pa përjashtim nga ana ime. Tjetër gjë, me të cilën të nderonja të djathtën tuaj trime, s'më ndodhet sot, se sikur ta kisha me shumicë, do t'jua jepnja vetë me dorën time. Por ç'gjë do të mund të pranonit ju më me kënaqësi dhe më me gëzim, (sipas mendimit të tjetërkujt), se sa atë që secili e shtie në dorë vetë dhe e shpie në shtëpi me triumf? Ja, jo larg shtrihen viset armike të begatshme me të gjitha të mirat. Me trimërinë tuaj i latë ato pa mbrojtës; merruni tani me qetësinë më të madhe plaçkën që ka mbetur për ju dhe kështu ata që atdheu i shikon tani të shndrisin nga gëzimi, le të hyjnë fitimtarë sa më thellë në truallin e armikut, se kjo s'do të jetë sigurisht një shtesë e vogël në suksesin aqë të madh të luftës që bëmë. Me gjithë këtë, me qëllim që njerëzit të thonë se jemi nderuar disi edhe nga ana ime në luftën e sotme dhe me qëllim që ushtarët të mos ia kenë zili njeri-tjetrit, unë dua që këmbësorët të marrin kuajt e armiqvet të vrarë dhe të bëhen të gjithë kalorës, sepse edhe trimërinë e kini patur të barabartë.

Tani, pra, ejani pas meje plot hare që të merrni, me ndihmën e perëndivet. shpërblimet më të ëmbëla për mundin tuaj».

Një klithmë aprovimi i mbuloi këtë fjalë, që ushtëria e dëgjoi tërë vëmëndje. Grupe-grupe u lëshuan të gjithë pa dallim, pa asnjë rregull, pa njeri në krye, me një përbuzje dhe mospërfillje, të cilat lindën, siç ndodh, prej suksesit që patën. Por kapedani i matur dhe që s'dehej kurrë nga sukseset i frenoi mirë dëshirat e ushtarëvet gjersa zbulonjësit e dërguar njoftuan se s'kish gjëkundi rrezik nga prilat. Atëhere, me t'u lënë e lirë plaçkitja, kalorësia u derdh kudo mbi tokën armike e po çfrynte mbi të mirat e fushës, mbi bagëtinë dhe deri mbi pemët. E fryrë nga fitorja që sapo kishte korrur, kalorësia fluturonte nga gëzimi e asgjë nga ato që mund të prishë shpata dhe zjarri, nuk kursente, veçse gra edhe fëmijë. Plaçka po sillej nga çdo anë me një shamatë t'atillë, sa që dukej sikur po ngjiste një përshjellim tjetër lufte dhe sikur ziente i gjithë vëndi plot me luftëtarë. As për plagët s'donte t'ia dinte kush. Dhe me të vërtetë, lakmia në këtë rast kishte tërhequr edhe shumë nga ata që duallë të plagosur prej betejës. Asnjeri nuk rëndohej, nuk e ndjente lodhjen; burravet u ishin çdukur djersët që sa po i patën. Të paktën plaçka e begatëshme, siç ndodh, askujt nuk i jepte mërzi. Kështu ushtëria iku më tepër e mërzitur për disa gjëra që s'mund t'i merrte, se sa e gëzuar për ato që mori.

Si plaçkitën mjaft e çfrynë sa u ngopën nëpër vëndin e armikut, Skënderbeu dha shënjën e nisjes. Pas tij, e ngarkuar me plaçkë dhe

tërë gëzim, po vinte ushtëria, që u nis pa vonesë. Kapedanët po çkuleshin së qeshuri nga shakatë që bënin me ushtarët e vet, duke i quajtur frikamanë, sepse nga luftëtarë kryetrima ishin kthyer në rrëmbenjës bagëtish dhe nga mbrojtës të Arbërit në rojtës dhënsh: «Ç'është kështu? Sikur t'ju shikonte tani nga ndonjë vënd në këtë katandi Ali Pasha bashkë me mbeturinat e ushtërisë së vet të dërmuar, duke tërhequr rraqe kaqë të ndyra, shpërblime të një ushtërie të pangopur, a nuk do t'i vinte turp, e çfarë turpi, për një ngadhënjyës kaqë të pacipë? A nuk do t'i shante shpesh ushtarët e vet frikamanë, që u mundën nga njerës të tillë dhe që jau lanë lavdinë e luftës juve?» — Kështu ushtëria si në festë, me një gëzim që s'kish të mbaruar e me shaka e këngë njera pas tjetrës po vazhdonin pa e ndjerë lodhjen e rrugës, gjersa u përshëndetën nga rojet e kampit që kishin dalë përpara pahisores.

Pasi e kaluan atë natë në kamp, të nesërmen Skënderbeu, kur sapo kish aguar drita, dha urdhër të mblidhnin plaçkat dhe bashkë me ushtërinë fitimtare u nis për në qytetin mbretëror të Krujës. Populli, që ishte derdhur nëpër gjithë rrugët, po i priste me brohori, duke i quajtur fitimtarë një nga një. Të gjithë çuditeshin me plaçkën e madhe. Kalorësit e rinj[a]) mezi njiheshin nga njerëzit e vet. Për shumë ditë me radhë u bënë përgëzime dhe gjithë princërvet të Epirit iu dërguan letra të kurorëzuara me dafina, si edhe disa flamurë ushtarakë; një pjesë tjetër e këtyre u ngulën nëpër faltoret.

Kështu ai vit[b]) ishte tani i shënuar me fitoren e arritur; me gjithë këtë ai do të ishte bërë shumë më i shënuar me atë kërdinë e të krishterëvet, që pësuan pranë Varnës. Gjatë po asaj kohe, d.m.th., kur në Epir po zhvilloheshin këto ngjarje, hungarezët, duke harruar gjithë kërditë e vjetra e të reja, po gatiteshin me tërë fuqinë e vet për të hyrë në luftë me turqit. Kështu fati i pakënaqur me gjithë ato sehire[c]), po i thërriste përsëri njerëzit, që sapo kishin shpëtuar e që mezi merrnin frymë nga mjerimet e mëparëshme, në prova më kërdiprurëse dhe po e tërhiqte secilin me rrëmbim drejt rrezikut, që ishte shkruar për të. Dhe kështu mbretin Vladislav, të gatitur për këtë përleshje, bashkë me tërë pothuaj Hungarinë dhe Poloninë, po e ndiqte pas edhe kardinali Julian i Sankt Angelit me ushtarë kryqtarë për ta provuar këtë fat plot rrezique me zjarr e trimëri. Në krye të të gjithë ushtërisë mbretërore ishte Huniadi, që kishte ardhur bashkë me vllehët e vet. Me gjithë këtë, për gatitjen e një lufte aqë të madhe, siç ishte lufta hungareze, duhëshin ndihma të tjera. Emri dhe fitorja, që sapo korri kundër barbarëvet Skënderbeu, u bëri përshtypje të gjithëvet dhe u shtiu mendimin se, po ta kishin tani atë bashkë me ushtërinë e tij që kullonte ende gjak armiku, jo vetëm që do të siguronin një shtim shumë të madh të forcavet, por do ta kishin fare të sigurtë edhe shpresën për suksesin e dëshiruar prej kohësh. Prandaj me dëshirën më të flaktë nga të gjithë e më shpejtësinë që kërkonte natyra e rrezikut që po i kërcënonte dhe gjëndja e punëvet

---

a) D.m.th. këmbësorët e Skënderbeut, që u bënë kalorës me kuajt që muarrë nga armiqtë e vrarë.

b) D.m.th. viti 1444.

c) Barleti flet me figurë. Janë luftrat e përgjakëshme, që fati kish shkakëtuar e bërë sehir.

të tyre, që me sa dukej, kishte për të qënë e dyshimtë, iu dërgua atij një letër me këtë përmbajtje:

«Vladislavi, mbret i Hungarisë dhe i Polonisë, i dërgon shumë të fala Skënderbeut, princit të arbërvet.

Fati, ndoshta, i shtyri për këtë kohë dhe i vonoi përgëzimet tona, me qëllim që të të përgëzonim sot jo vetëm pse dole faqebardhë duke rifituar mbretërinë, por edhe pse e mbrojte atë me urtësi dhe trimëri, pra, për dy gjëra që vajtën aqë mbarë. Ne, ndërmjet fatkeqësivet tona të tjera, e kemi shikuar gjithëmonë si humbjen jo më të vogël atë mjerim të Epirit, kur yt atë, Gjon Kastrioti, i rrëmbyer nga fati i ei, një princ, siç kam dëgjuar, që ka merituar me plot të drejtë mirënjohjen e të gjithëvet, nuk mundi, ashtu i shtypur nga Murati, të ta linte ty, si djal i tij që e kalonje jetën nën sundim të huaj, mbretërinë e të parëvet, as të kujdesej ndryshe për shtetin e vet. Por tani trimëria jote, me dëshirën e perëndivet, ia ka shtuar shumë fuqinë krishterimit. Prandaj edhe ne sot nuk përgëzojmë vetëm ty, por edhe gjithë të krishterët. Dhe makar të ishte gjallë tani ai prind i lumtur për këtë djalë, prind që s'do të kish tjetër më me fat, sikur të të kishte parë përpara se të largohej nga kjo jetë. Prandaj në kohën e sotme, le të më lejohet ta them pa i ardhur kujt rëndë, ti më dukesh pa dyshim i vetmi princ që je pajisur me të gjitha të mirat shpirtërore dhe trupore dhe që ke një fat të perëndishëm. Me ty në krye jo vetëm bregu i gjithë tokës epirote do të jetë i sigurt këtej e tutje, por, përveç kësaj, edhe gjithë popullsitë, që i janë rrëmbyer prej kohësh trupit të mbretërisë së Maqedhonisë nga hajdutët e urryer otomanë, do të kthehen përsëri në formën e vjetër të pushtetit dhe të sundimit të tyre. Dhe me të vërtetë, (që të hesht për trimëritë e tjera, të cilat ty dikur pranë barbarëvet, me gjithë se ishe fëmijë dhe me gjithë smirën që i brente ata për dita e më tepër, të dhanë një emër shumë të madh), ç'ka më të bukur se ajo fitorja, që ne dëgjuam e besuam me admirim të paparë se sapo e korre kundër Ali Pashës, duke e dërmuar dhe duke i dhënë arratinë me gjithë ato forca që pati? Por tani, o Skënderbe, për ty që perënditë, me punën e tyre dhe me qëllimin që kanë patur, të kanë ruajtur për këto kohë fort të vështira të Republikës së krishterë, paraqitet një rast lavdie shumë më të madhe. Tani është rasti që ti të shpaguhesh kundër Muratit për gjithë padrejtësitë e vjetra dhe të reja që ka bërë kundër teje dhe njerëzvet të tu, dhe jo vetëm për këto të tuat individuale, por edhe për të zezat e përbashkëta të këtij lloji dhe për talljet pa numur kundër fesë së dërmuar, që të mos them të shuar, prej tij. Po deshe që të na ndihmosh me ushtërinë tënde fitimtare, gjersa s'i kemi humbur akoma shpresat për punët tona, të ftojnë për këtë gjithë princët e burrat kryetrima të Hungarisë dhe të Polonisë, të fton Juliani, kardinali i Sankt Angelit, bashkë me ata ushtarë të devotëshëm për shpëtimin e krishterimit, Juliani, qysh prej kohe i radhitur me armë në dorë së bashku me ne. Asgjë përveç flamurëvet [a] të tu nuk presim. Në qoftë se ti nuk do të thuash jo për këtë rast të paraqitur nga vetë perënditë e pavdekëshme, të gjithë e thonë hapur se është krejtësisht e mundur që të marrë fund lufta me turqit dhe të dbohen ata duke u vënë fshesën nga Evropa, ku sundojnë prej

a) D.m.th. përveç ushtërisë sate.

një kobe kaqë të gjatë. Prandaj unë mendoj se duhet lënë më nj'anë për ty në këtë letër çdo farë nxitjeje lidhur me këtë çështje, e cila, po të mbrohet, sjell shpëtimin, dritën, lirinë, po të lihet mbas dore, tmerohem të them se ç'mund të sjellë.

Mjaft më ne të krishterët kemi qënë skllevër të zellshëm gjer më sot, mjaft jemi djegur e përvëluar që të gjithë, ndërsa askush nuk mendon se zjarrit duhet t'i bëjë ballë vetë. Ç'po na shohin sytë me mbretërinë e grekërvet, me mbretërinë e tribalëvet? Më në fund, kush mund t'i llogarisë vetë humbjet e mia dhe të këqiat që kam hequr e që më duhet të heq për ditë? Kush mund t'i llogarisë princërit kryetrima, mburojat e fuqisë hungareze, që i kam humbur për gjithë jetën, dhe gjithë ato ushtëri shumë të fuqishme, që m'i ka gllabëruar po ai fat i zi i luftës dhe m'i ka çfarosur thuaj se krejt, sa që tani s'ka më në Hungari asnjë shtëpi, asnjë zonjë shtëpie që të mos jetë veshur në të zeza? Të gjitha këto princërit e krishterë i kanë marrë vesh e me gjithë ketë askënd nuk e prek fati i mjeruar i të tjerëvet. Kështu ata durojnë që ne t'i lihemi kudo armikut si kurbanë për të shpëtuar me gjakun tonë nga rreziqet gjithë të tjerët. Vetëm Eugjeni, kryevalltari (a) i shënjtë i Romës, dhe Filipi, duka i Burgonjës, nuk i janë shmangur peshës së rëndë të fatkeqësisë që na ka goditur. I pari na ka dërguar këtu Julianin bashkë me një ushtëri fort të dërguar; i dyti, Filipi, pasi bëri gati një flotë dhe e dërgoi gjer në Helespont, me sa pat në dorë, ua ndaloi si burrat kalimin turqëvet. Tani një shpresë tjetër na ka lindur për një ndihmë të afërt, që na e do zëmra. Prandaj unë tani, i shtyrë së pari dhe mbi të gjitha nga trimëria jote dhe pastaj i detyruar nga rreziku dhe gjëndja kritike e tërë punëvet tona, po të ftoj vetë me dëshirën time për një luftë kaqë të nevojshme. S'ka njeri që të mos e dijë se ke për ta bërë këtë në rrethana të vështira për ty, për shkak të rrebeshit që sapo e pate në punët e tua të brendëshme dhe të qetësisë që sapo vendose në mbretërinë tënde. Por kjo nuk duhet të të prapsojë ty, sepse në këtë fushatë do të fitosh emër shumë të madh e pastaj të mirën që të kërkojmë tani, do ta bësh për njerës që të janë shumë mirënjohës. Dhe me të vërtetë, atë që ti do ta bësh i pari sot për shpëtimin dhe nderin tonë, ne do ta bëjmë pastaj gjithëmonë për lavdinë tënde dhe për madhërinë e mbretërisë sate.

Qofsh shëndoshë.

Nga Buda jonë mbretërore, më 5 korrik, në vitin 1443».

Ali Pasha, para të cilit ishin nisur shumë si lajmëtarë për kërdinë që pësoi, kishte sosur tani tek Murati, duke hequr pas mbeturinat e ushtërisë së thyer. Thonë se Otomani e qortoi atë rëndë, duke thënë se s'kish se si të besohej me asnjë mënyrë që një ushtëri aqë e fuqishme të ishte shkatërruar pothuaj krejt, pa pasë qënë në mes ndonjë plogështi apo plan i pamenduar mirë nga ana e tij, duke i lënë

a) Papa. Kështu shpjegojmë fjalën praesul për të ruajtur figurën.



punët në dorë të fatit; dhe bërtiste se ushtëria ishte tradhëtuar apo ishte dërmuar nga pusitë e armikut për shkak të marrëzisë së Kapedanit, se në kohën e përleshjes vendi më i sigurtë i ishte lenë kundërshtarit, nga ku pastaj ishte bërë me aqë lehtësi e gjithë ajo kërdi në ushtarët e tij.

Ali Pasha, me gjithë që nuk mund ta mohonte se kishte rënë në pusi të armiqvet, të cilavet askush, as ai më i mënçuri, nuk do të mund t'u shpëtonte, prapësëprapi e çfajësonte vehten, duke kërkuar ndër të tjera që t'u zihej besë ushtarëvet. Ai thoshte se, përveç fatit, asgjë tjetër nuk mund të qortonje në këtë rast, se s'kishte munguar as rregulli, as disiplina ushtarake, se s'kishte mbetur as Kapedani pa ushtarë, as ushtarët pa Kapedan, se ushtëria nuk ishte rrjeshtuar në ndonjë vënd të papërshtatur për luftë, nuk ishte nxierrë jashtë kampit në ndonjë kohë të papërshtatur dhe ai s'mendoi për të marrë aratinë veçse kur kampi ra e u bë plaçkë në dorë të armikut dhe kur ishte çdukur krejt shpresa për të shpëtuar me armë. Por ai mund ta provonte përsëri fatin kundër Skënderbeut, se e kish menduar mirë rrugën, me anë të së cilës do t'ia kthente në zi fitoren që pati.

Këto fjalë të kota të Ali Pashës po e preknin tani Muratin, i cili, i ndezur nga një zëmërim edhe më i madh kundër Skënderbeut, po jepte urdhëra që të mblidhnin me njëherë ushtarë e t'ia përtëritnin ushtërinë. Por satrapët dhe purpuratët e tij dhe sidomos Gali Pasha, duke u përpjekur që ta largonte nga planet e mendimi i tij i lëkundur, i thoshte se një luftë tjetër e vështirë u qëndronte tani mbi krye, se fushata epirote mund të shtyhej për më vonë e të lihej pa rrezik më nj'anë, se tani i kërcënonte lufta hungareze, në të cilén ai mendonte se duhej përqëndruar gjithë kujdesi i tij.

Ndërkaqë Kastriotit i kishte vajtur letra e mbretit, e cila e kishte prekur fort dhe e kishte bërë të mendonte se asnjëherë s'i qe paraqitur ndonjë shkak apo ndonjë rast më i drejtë dhe më i bukur për luftë. Me gjithë këtë, me qëllim që të mos bënte gjë pa u këshilluar me ata mundin e të cilëvet kryesisht do ta shtinte në punë për çka duhej kryer, thirri radhët e parisë së vet dhe dha urdhër që në një mbledhje të tyre të gjërë të lexohej letra e mbretit. Në atë mbledhje s'gjënje njeri që të mendonte se duhej refuzuar ajo luftë, sepse një fuqi aqë e madhe e shtetit otoman që rritej dita ditës, ua ndezte të gjithëvet zëmrat me një urrejtje të pamasë dhe ua trondiste mëndjet thuajse të tmeruara për ndonjë hata më të zezë. Po këtë gjë ua këshillonte edhe gjëndja e mjeruar e krishterimit dhe fati dikur i paepur i mbretërisë hungareze, dhe gjithëkush e kishte fare të qartë se ç'rrezik e priste këtë mbretëri, ashtu dhe të tjerët, sikur atë ta pushtonte

Murati, sepse s'kish fuqi gjëkundi në botë që të mund ta mbante me mirë në këmbë kauzën e krishterimit, që po lëkundej prej kohësh, dhe që të mund t'ia priste hovin një armiku të tërbuar nga gjithë ato fitore me një luftë dhe me një urrejtje, që s'kishin kurrë të mbaruar. Pastaj shpresa e njerëzvet kishte marrë aqë fort krahë nga ai përfundim i lumur i luftës, sa që ishin gati ta provonin kudo atë fat, pasi e shikonin se vetëm vëndi do t'ishte tjetër, kurse kapedani dhe armiku do t'ishin po ata. Më në fund secili mendonte ta bënte për vehte, qoftë edhe duke rrezikuar haptazi jetën, mbretin më të fuqishëm të asaj kohe, për ta patur në çdo rast fatkeqësie të papritur, siç ndodh zakonisht me fatin e njerëzvet.

Kështu u vendos njëzëri nga të gjithë se ndihma duhej dhënë. Për numurin e ushtarëvet dhe për sasinë e forcavet që duhej të shkonin, u çfaqën pakëzë mendime të ndryshme dhe këshillimi zgjati gjer natën. Aty u shfaqën shumë mendime: një palë ishin për pesë mijë ushtarë, një palë të tjerë për tetë, më të pakët qenë ata që propozuan për më shumë. Vëndi, thonin, nuk duhej lënë pa ushtëri, kur lufta ishte ndezur kudo, dhe armiku ndodhej, ndoshta, ende kërcënonjës në kufitë e Maqedhonisë. Pastaj të mos kujtonin se, me që ishte thyer një herë Ali Pasha, kishte marrë fund lufta, se ishin dërmuar fuqitë e Muratit e ishte ulur guximi i tij: përkundrazi, ai ishte egërsuar më tepër. Gjithashtu nga disa u çfaqën dyshime për nisjen e Skënderbeut dhe u insistua me të madhe se mbretit i duheshin dërguar vetëm ndihma në trupa, kurse ai vetë s'mund ta linte kujdesin për mbretërinë që porsa e kish siguruar; përndryshe do të dëmtoheshin shumë të vetët dhe do të rrezikoheshin të gjitha punët e tija. Gjëja më e madhe, vazhdonin, ishte për atë çast kritik që populli arbëror në kohë paqeje dhe lufte, po të qe nevoja, nuk mund t'i bindej një prijësi tjetër, sepse çdo gjë rritej e lulëzonte me urtësinë e tij, me praninë e tij; përkundrazi, po të mungonte ai, çdo gjë do të mbulohej nga një hije e zezë, nga një atmosferë e zymtë, që do të zotronte në zëmrat e qytetarëvet dhe të të gjithë shtresavet të popullit të tij.

Skënderbeu, sadoqë s'kish aspak ndër mënd ta ndryshonte mendimin e mëparëshëm ([a]), prapësëprapi, lidhur me nisjen e vet, iu duk e arësyeshme se nuk mund t'i kundërshtonte haptazi njerës palë ([b]), për të mos i lënë me përshtypjen se nuk e përfillte dashurinë dhe mirësinë e qytetarëvet të vet, as palës tjetër, lidhur me numurin e pakët të ushtarëvet, s'mund t'i kundërshtonte; prandaj e pa të udhës se do të ishte jo më pak në të mirë të përbashkët se sa në të mirë të vet që të heshte, për të mos u dukur se po i tërhiqte me përdhunë në një luftë të huaj dhe se bëhej shkaktar i ndonjë rreziku. Por të gjitha këto mospajtime i zhduku dhe në të njëjtën kohë gjithë atë shqetësim, që kishin në zëmër, e qetësoi fjala që dëgjuan nga Pal Dukagjini, fjalë prekëse mbi të gjitha dhe e denjë për një princ si ai.

«Me dëshirë të madhe, ndoshta, prisni, o princër arbërorë, se ç'farë fjale do t'ju mbaj unë sot e me mendimin e cilës palë pajtohem unë, por më kot, sigurisht, e prisni këtë, sepse ju — më falni se po jua them, megjithëqë sikurse lirija e fjalës, ashtu edhe durimi

---

a) Mesa thuhet më poshtë, mendimi i Skënderbeut ishte që të shkonte vetë me një ushtëri sa më të madhe.

b) D.m.th. atyre që s'donin të shkonte Skënderbeu.-

i dëgjonjësvet janë rregullat e para të mbledhjevet, — më duket se nxorët nga goja diçka që s'është as për nder të Skënderbeut, as për nder të mbretërisë epirote. Unë, për sa u përket këtyre këshillave tuaja lidhur me luftën hungareze, do ta quanja shumë më të pëlqyer dhe do ta dëgjonja më me qetësi në shpirt atë mendim, i cili nuk do të parashtronte fare asnjë ndihmë për mbretin e do t'i quante të dorës së dytë rrebeshët e fqinjëvet dhe rreziqet e të tjerëvet kundrejt fatkeqësivet dhe nevojavet tona të brëndëshme. Dhe me të vërtetë, a ka gjë më qesharake se sa të rrini e të na bëni këso llogarish: jo tetëmijë vetë, jo pesëmijë, jo më pak? E përse pastaj? Për një luftë që, po qe thënë nga Perënditë, do të ishte me të vërtetë kolosale? A mos kujtoni se mbreti më i fuqishëm kërkon me aqë ngulm nga epirotët një ushtëri kaqë të pakët për një luftë pothuaj vendimtare? Me këtë ushtëri pas do të shkojë Skënderbeu në fushat e Varnës, ku pritet me aqë dëshirë nga të gjithë? A nuk do ta shikonin në këtë rast gjithë ata bujarë të Hungarisë dhe krerë të ushtërisë së krishtere prijësin tuaj, që kudo i ka marrë emri dhenë, si një kapedan jo në krye të një farë ushtërie, por të një turme të ngjashme më fort me plaçkitës? E në ngjaftë pastaj, Zoti mos e dhëntë që të thyhet, atëhere armiqtë dhe shumë më tepër të titë do ta tallin si të mundur me plot të drejtë nga fati i zi, sepse drejtoi për në vënde të huaja një numur të atillë ushtarësh, që zor të mbroheshin edhe në vënd të vet. Në daltë fitimtar, një lavdi e vogël e shpërblime edhe më të vogla e presin.

Por dikush tjetër na këshillon një plan të çuditshëm, se duhen dërguar ndihma, se Skënderbeu duhet mbajtur këtu, se duhet treguar kujdes për qytetarët, për popullin e papërmbledhur, i cili me zor ka për të duruar tjetërkund mbi krye. Ja, pra, princër, gjithë diskutimi ynë tani vërtitet në këtë: ose t'i mohohet mbretit krejt çdo ndihmë, siç thashë, ose ju të ndrroni mendim se ne d.m.th. do t'u dërgojmë hungarezëvet këto ndihma bujare pa Skënderbenë, me gjithë se vetëm nga emri i tij ata do të kenë më shumë ndihmë, se sa po të na kenë ne të gjithëve bashkë me gratë e fëmijët tanë, sadoqë të gjithë atë grishin në radhë të parë, atë kërkojnë me ngulm. Le t'i dërgojmë, pra, në qoftë se ka njeri që dëshiron të niset. Ju, qytetarë nuk mundeni të ngrysni asnjë ditë të qetë pa Skënderbenë; do të mundet ushtëria e armatosur të qëndrojë nën një komandë të huaj? Juve as shtëpitë, as atdheu nuk ju duken të sigurta pa të; do të jetë e sigurtë ushtëria në një vënd të huaj, larg kapedanit, me të cilin është mësuar? Ç'duhet të bëjmë, pra? Fuqitë tuaja s'dëgjojnë kurrsesi të largohen në Hungari pa Skënderbenë; Juve ju pikon në zemër e s'ju lë të luani vëndit dashuria për atdhe dhe halli që kini për qytetarët. Më nj'anë s'doni, më nj'anë s'mundeni, o princër. Prandaj, në rast se nuk ia hidhni poshtë Vladislavit dëshirën, është nevoja të mendoni ndryshe.

Unë jam i mëndjes se duhet sa më shpejt që të jetë e mundur të mbledhim ushtarët dhe të mos e lëmë rastin e luftës që na paraqitet dhe, sa për gjëndjen e atdheut, askush le të mos ketë frikë, sepse perandoria otomane tani s'di nga t'ia mbanjë me hallet e tjera që ka. Pastaj, kush nuk e shikon me bindje të patundur, në rast se s'është mësuar të trembet nga hie e tij, se fitoren e ka të sigurtë nga përfundimi i kësaj lufte?

Sa për Skënderbenë, një gjë sidomos s'mund ta mohonte kush

prej jush, se është më lehtë për ju që të gjëni një burrë për të qeverisur me drejtësi qytetarët në kohë paqeje, se sa për të komanduar ushtarë të armatosur me shpatë në dorë. Por, që të mos pandehni se unë kam folur këtu para jush vetëm fjalë të mbëdha, ja, po ia fal vehten, e po ta dojë puna, ia bëj edhe kurban, bashkë me pesë mijë ushtarë, luftës hungareze para së gjithash për hir të fesë të Krishtit dhe për nderin e ju të gjithëvet dhe të Skënderbeut».

Fjala e mprehtë e Palit dhe ndihma bujare që premtoi si edhe autoriteti i madh i tij ndaj gjithë princërvet të Epirit dhe në radhë të parë ndaj Skënderbeut, ua ndryshoi me një herë mëndjen të gjithëvet. Dhe Skënderbeu, duke anuar i pari ndër të gjithë nga ky mendim, po e lavdëronte sheshit për tërë jetën e tij të kaluar e për faktin që atë ditë vetëm ai kishte folur me të vërtetë ashtu siç e kërkonte nderi i të gjithëvet, duke përsëritur shpesh se Arbëria do të ishte e lumur, sikur të kishte shumë princër me qëllime të tilla.

Ky Pali, siç e kemi përmëndur, ishte atëhere një princ jo i panjohur në Epir dhe me fuqira, për të cilat s'mund të ishte i pakënaqur; veç kësaj ai ishte shumë i nderuar nga të gjithë sepse ish i dhënë disi më me shpirt se sa të tjerët pas besimit, dhe prej një dere fisnike, nga e cila kanë dalë kaqë e kaqë kapedanë shumë trima, veçanërisht Nikolla, bir i Palit, që, për nga lavdia luftarake, i ka kaluar shumë nderet e t'et dhe të të parëvet të vet. Një përmendore e këtij trimi të pathyeshëm me atë të djathtën e tij, si t'i themi, të pavdekëshme ndodhet akoma gjer më sot në Peneropolis, qytet i Thrakës, të cilin sot vendasit e quajnë Prizren; ([a]) mbi të janë varur mbeturinat e një mburoje armike, të cilën, në një betejë që është ende e freskët në kujtesën e njerëzvet, Nikolla e çau aqë keq me goditjen e shpatës së vet, sa që edhe dorën e armikut luftëtar e bëri të pavlefshme për luftë.

Nuk m'u duk e padobishme që të largohesha pakëzë këtu nga tema kryesore e çështjes që kemi në shqyrtim, me qëllim që edhe të tregoja se i ati meriton të lavdërohet më tepër, për shkak të të birit, edhe që kjo vepër kaqë e shënuar e këtij burri të mos çduket nga harresa gllabëronjëse dhe nga heshtja mosmirënjohëse.

Kastriotit iu la gjithë kujdesi për punët e Hungarisë dhe iu dha fuqi e plotë që të vendoste e të urdhëronte çdo gjë që do ta gjykonte të vlefshme për nderin dhe dobinë e vet e të Epirit. Ky, me qëllim që të mos e vononte edhe më plotësimin e dëshirës së Vladislavit në atë gjëndje, kur punët s'prisnin, i dorëzoi lajmëtarit të mbretit letrën e mëposhtëme dhe e nisi me të shpejtë, para se të shpallte ndonjë urdhër për të mbledhur ushtarët, duke e porositur që të ecënte me të katra.

«Skënderbeu, princ i epirotëvet, i dërgon shumë të fala Vladislavit, mbretit të Hungarisë dhe të Polonisë.

Me gëzim e mallëngjim e mora letrën tënde, o mbret i pathyeshëm, të cilën, pasi e lexuam, sipas urdhërit që dhashë, në një mbledhje shumë të gjerë të kapedanëvet të mij, asnjeri nuk dolli që të thoshte dhe që të mendonte se nuk duhet pranuar me dëshirë rasti i një lufte kaqë të drejtë, që na paraqitet prej teje. Kështu që të gjithë së bashku dhe secili veçanërisht thonin se s'mund të kishin sot nga pe-

a) Në origjinal: Praeserem.

rendittë e pavdekëshme një kënaqësi më të mirëpritur se sa t'i shërbenin me gjithë zëmër një mbreti të pashoq e ta detyronin fort, dhe t'i sillnin njëkohësisht krishterimit ndihmën aqë fort të dëshiruar. Unë u gëzova shumë nga ky vullnet i të mivet, si për ty në radhë të parë, si për çështjen e përbashkët, kur ushtarët tanë të çdo rangu i pashë kaqë të flaktë për fenë e Krishtit dhe kaqë fort të prekur në zëmër për ty, pa ndonjë nxitje nga ana ime. E kush tjetër veç se i urryeri nga perënditë dhe nga njerëzit mund ta mohonte një luftë kaqë të drejtë, kush mund të mos mendonte poshtërimin e fesë, rrezikun e përbashkët? Kush nuk do t'i rrëmbente me kënaqësi armët për hir të atij mbreti, të cilit dhe vetëm atij ne mundemi dhe duhet t'i detyrojmë faktin që mbretërojmë si të krishterë, që jemi gjallë, që marrim frymë, që flasim? Kush nuk do të hidhej në rrezik të hapët për hir të popujvet të Hungarisë, të cilët me gjak e mjerime të mbëdha kanë shpëtuar për shekuj me radhë krishterimin dhe, që në djep armiq të përjetshëm të armiqvet tanë, ia kushtuan vehten nderit të krishterë? Dashtë Zoti i madh e i vërtetë që unë, o Vladislav, të mund të t'i sjell vetë gjithë ato forca që mendoj e që ma do zëmra të t'i sjell për këtë luftë kaqë të shënuar; atëhere Evropa nuk do të dërgjej më, ndoshta, në gjithë atë zi, e shtypur nga Murati i pashpirt, fushat e Bazilesë dhe të Varnës nuk do të avullonin më nga gjaku hungarez kaqë herë i derdhur si fli për të tjerët, as çdo çip i Maqedhonisë s'do të avullonte nga gjaku epirotas. Kemi mbaruar tanimë që të gjithë, gjersa secili mendon se ka lindur vetëm për vehte.

Por pse unë tani rri e ankohem pa dobi dhe qahem më kot? Me të vërtetë, unë s'jam aspak i pakënaqur me forcat e mia, por edhe krishterimi, në dashtë Zoti e në lejoftë që ushtërinë time ta bashkoj me tënden në këtë luftë kaqë të lumur, s'ka për të mbetur, me sa gjykoj unë, i pakënaqur nga fati ynë. Unë kam ndërmënd që atyre 15 mijë ushtarëve, të cilët pak kohë më parë e shpartalluan Ali Pashën në kufi të Maqedhonisë, t'u shtoj edhe aqë të tjerë. Me këta unë, sa më parë që do të më vijë për mbarë, do të marr rrugën për ke ju, për të ndjekur pas flamujt e tu në çdo rast. Mbeç shëndoshë.

Nga Kruja, më 4 Gusht 1443.

Pasi dha letrën për tek mbreti, ai u muar pastaj me gjithë shpirt me mbledhjen e ushtarëvet. Më parë se çdo tjetër dha urdhër që të ripërtëriteshin forcat ushtarake që pati kundër Ali Pashës. Shumë gjithashtu nga ata që kishin shpëtuar shëndoshë e mirë u lanë të lirë, pa asnjë kundërshtim prej tij, që të mos merrnin pjesë në gatitjen e asaj lufte, sepse ai kish vendosur që të përdorte në këtë rast e të shtinte në punë vetëm krahët e forcavet vullnetare dhe jo ndihmën e padobi të ndokujt tjetër.

Me t'u shpallur dekreti nëpër krahinë, u shkruan me njëherë dhjetë mijë njerës. Pali, gatishmërinë që çfaqi pak kohë më parë në mbledhje me fjalë, e tregoi tani shumë bukur me vepra: me të vërtetë, duke dalë ndër të parët, ai i dorëzoi Skënderbeut pesë mijë ushtarë nga më të zgjedhurit e bashkë me ta edhe vehten e vet. Atëhere Kastrioti, që i kish rregulluar më parë punët e shtëpisë dhe të krahinavet, i bëri një numurim gjithë ushtërisë, caktoi radhët e ndau

legjionet ashtu siç e donte puna dhe vuri në krye të secilit kapedanët e vet, thua sikur do të fillonte menjëherë lufta hungareze. Pastaj u bënë lutje nga të gjithë për fitoren. Kurrë ndonjëherë populli epirot, popull më tepër luftarak se sa fetar, nuk u është lutur më shumë perëndivet. Kështu ushtëria që do të shkonte jashtë atdheut, bëri kushtime pa kursim për t'u kthyer shëndoshë në atdhe. Si u kryen me këtë mënyrë në rregull detyrat hyjnore dhe njerëzore, ushtëria u largua nga atdheu me mendime e ndjenja tanimë të tjera: ajo mendonte tani vetëm luftën hungareze dhe armikun e njohur, që para pak kohe e kishte përlyer në gjak. Pra, ushtëria me një hare të pazakontë dhe me flamuj në dorë po hynte në tokat e Misisë, kur fati i pamëshirëshëm apo rregullariteti i pandryshueshëm i botës, apo vetë mizoria e disa të krishterëve të ndyrë, si ndeshkim sigurisht nga perënditë, i dhanë shkas vetëm një njeriu të delte i pabesë për të sjellë gjithë ato pengesa e turbullira dhe për t'u shkaktuar njëkohësisht zi të pafund hungarezëvet dhe kërdi aqë të madhe krishterimit. Ky ishte Gjergj Vukoviçi, të cilin e kemi përmëndur shpesh herë, atëhere princ i asaj a) krahine, i quajtur zakonisht Dhespot i Sërbisë, emër ky që i u ngjit e i mbeti për hera. Ishte një burrë si askush tjetër, me trup të hijëshëm e me pamje sa s'ka madhështore, i respektuëshëm mbi të tjerët për gojtarinë e tij dhe për rëndësinë e fjalës, nga një familje fisnike shumë e vjetër dhe me moshë me të vërtetë të kaluar, cilësi këto që do të vlenin për një sjellje të mirë. Përkundrazi, që të mos ia lëmë pa thënë edhe këtë krim, për fenë dhe besimin nuk kujdesej fare, sikur të mos ia kishte njomur shpirtin rrënimqar këtij njeriu asnjë adhurim perëndie; ai i përbuste njësoi edhe mësimet e Krishtit, edhe ligjet e Muhametit.

Kur njëherë, plak nëntëdhjetëvjeçar e shumë kohë pas kësaj lufte të Varnës, shkoi në Hungari për të kërkuar ndihmë, i ndjekur nga Mehmeti, thonë se iu përgjigj kështu atij Jan Kapistranit b) të dëgjuar, që bisedoi shumë me të mbi fenë e krishterë: «Mund të më bindësh më shpejt që t'i jap fund jetës me lak në grykë, se sa të mohoj traditat e urta të etërvet të mij. Preferoj njëqind herë më tepër të çdukem kështu nga faqja e dheut e të quhem më mirë princ fatkeq se sa plak i marrë» c). Ky, pra, mbante atëhere me ngulm anën e turqëvet, jo vetëm sepse të bijën e tij Katakuzinë ia kishte dhënë për grua Muratit, por edhe sepse urrente, nga ana tjetër, hungarezët dhe veçanërisht Jan Transilvanin ç). Arësyeja e kësaj ishte se, me gjithëqë Jani në fjalë e pat ndihmuar kundër Muratit, sikurse përmëndëm më lart me rastin e çlirimit të Skënderbeut, dhe pat bërë që të rivendosej në mbretërinë e tij, ai s'mund të duronte që Huniadi të mos ia kthente disa qytete të Serbisë, që i kish mbajtur si shpërblim të trimërisë së vet. Prandaj, me të marrë vesh gatitjen e luftës hungareze dhe mbrritjen e Skënderbeut, ai ia mbylli këtij të gjitha rrugët e shtigjet nga mund të kalonte. Skënderbeu u përpoq më kot ta këshillonte Dhespotin me anë të dërguarish e të merrej vesh me të me fjalë të buta si këto: Të mos mendonte për t'i bërë keq, gjersa nuk kishte ndonjë arësye për këtë, dhe të mos kërkonte ta bënte

a) D.m.th. i Misisë.
b) Jan Kapistrani — murg italjan, predikonjës i një Kryqëzate kundër turqvet.
c) Ndoshta, duhet menduar për rezistencë kundër katolicizmit në Serbi.
ç) Jan Transilvani — Janko Huniadi.
d) D.m.th. të largimit nga Sulltani.

armik nga mik gjiton që e kishte dhe të kthente kështu kundër tij njëkohësisht gjithë ushtërinë e hungarezëvet dhe të Epirit. Ta dinte se do ta kishte gjithëmonë armik mbas shpine dhe ballë për ballë, në rast se nuk do t'u lihej e lirë rruga legjionevet të tij për t'u bashkuar me forcat e Vladislavit, me qëllim që të mos pësonte ndonjë humbje të rëndë krishterimi. Se krishterimi, si edhe vetë ai bashkë me mbretërinë e tij, po dobësohej dita ditës, gjersa e mbante të lidhur me Muratin dashuria për të bijën, me gjithë që i kish provuar mjaft edhe pabesinë e dhëndërrit, edhe mirësitë e hungarezëvet.

Por këto përpjekje s'patën asnjë dobi për këtë njeri të svetëruar dhe Kastrioti nuk e shikonte gjetkë veç se në armët shpresën për ta çarë rrugën. Sadoqë ishte e vështirë dhe plot me rreziqe që të fillonin që këndej vuajtjet e luftës, sepse ai i ruante fuqitë e tia të freskëta kundër ushtërisë mbretërore, a) me gjithë këtë e gjeti më për nder që ta çante, po të mundte, rrugën me shpatë.

Ndërsa kështu ushtëria epirote po vonohej e zëmëruar në kufitë e Misisë për shkak vështirësish të shuma, dhe Dhespoti po e vononte, por jo se mund ta pengonte, udhëtimin e Skënderbeut, sepse trimëria këmbëngulëse e kapedanit mund të kish shpërthyer e t'i kish fshirë gjithë pengesat, sadoqë jo pa derdhur gjak, Vladislavi, duke marrë zëmër nga letra e Skënderbeut dhe i shtyrë më tepër nga fati që po e tërhiqte, kaloi Vllahinë dhe Danubin dhe mbriti me forcat e krishtera në Varnë, me qëllim që së andejmi, me një udhëtim më të lehtë përmes vëndesh të sheshta, të vazhdonte me flamujt çpalosur për në Rumani. Ky është një vënd fushor, që ndodhet në kufitë e Misisë, nga ana e andejme, i njohur tanimë prej kohësh për kërdinë e sa e sa ushtërive, dhe një truall i urryer edhe për lutfëtarët më trima. Me gjithë këtë hungarezët po e prisnin Muratin me forcat kundërshtare të gatëshëm e tërë zjarr nga një dëshirë fort e madhe për të mos iu shmangur përleshjes në asnjë vënd apo kohë, që mund t'i vinte më lehtë armikut.

Ushtëria e turqvet, në kundërshtim me çka pritej nga të gjithë, u hodh kundër të krishterëvet pakëzë si me vonesë, sepse Murati dyshonte për besnikërinë e grekërvet b), por edhe të të vetëvet që qëndronin në Evropë, prandaj kishte gatitur një ushtëri prej aziatësh, por me qënë se flota e romejvet c) dhe e Filipit ç) ia hoqën shpresën për kalimin e ngushticës, ai e humbi krejt toruan e ngeli një kohë të gjatë duke u konsultuar pa ditur nga t'ia mbante, gjersa disa të krishterë, d) në rast se është e vërtetë kjo fjalë, e shpëtuan nga halli, duke iu zotuar se do t'ia kalonin fuqitë me anijet e veta në Evropë kundrejt një shpërblimi. Kështu Aziani dh) e hodhi detin duke kaluar përmes një vendi të ngushtë, që ndodhet ndërmjet Propontidës dhe Euksinit dhe që ndan Evropën nga Azia, duke paguar për secilin ushtar të transportuar nga një pare flori. Thonë se këta qenë njëqind mijë.

---

a) D.m.th. të Muratit.

b) Grekët — është fjala për bizantinët dhe perandorin e tyre Ioan Paleologun, me të cilin Murati kish traktat paqeje.

c) Romejtë — bizantinët.

ç) Filipi, duka i Borgonjës.

d) Dihet se këta janë gjenovezë.

dh) Murati.

Kur u përhap lajmi se Murati po vinte me forca aqë të mëdha, Vladislavi dhe princët e tjerë që e ndihmonin filluan të mendonin për të ikur, duke thënë se duhej treguar kujdes, gjersa s'ishte ende vonë, për shpëtimin e të gjithëvet, se nuk mund t'i kundërshtohej barbarit, që po vinte me tërë atë mizëri, pa pësuar kërdinë më të madhe gjithë ushtria. Me gjithë këtë fitoi mendimi vetëm i Huniadit. Ky, nga përbuzja e madhe që kishte për armikun, bëri që të çdukej nga mëndja e të gjithëvet ideja e ikjes. Ai thoshte se e kishte provuar sa e sa herë që turqit në luftën mbështeteshin më tepër në emrin që u kish dalë se sa në fuqitë e tyre ushtarake dhe se, po t'i hiqej ky shkëlqim emrit të tyre, ata do të ishin me siguri si gra e shumë më poshtë se hungarezët. Kështu qëndruan e po e prisnin armikun. Me gjithë këtë thonë se, kur ky u duk, atëhere Huniadi, i cili i kishte qortuar më parë të tjerët për frikën e tyre, u trondit nga gjëndja dhe rreziku që kishin tani përpara dhe ia mbushi mëndjen mbretit për të ikur. Gjithashtu edhe shumë gjëra të tjera ugurzeza u përhapën atëhere për atë, madje disa kanë guxuar të pohojnë se në kohën kur lufta kishte arrirë në kulm dhe Vladislavi thuajse ia kish rrëmbyer Muratit fitoren nga duart, Huniadi iku bashkë me dhjetë mijë ushtarët e tij.

Unë, për një çështje kaqë të pasigurtë, kam preferuar të ndjek mendimin e atyre që pas disfatës erdhën si lajmëtarë dhe si mbeturina të asaj kërdie tek Skënderbeu në Maqedhoni. Sipas këtyre, Huniadi i pat përbuzur fuqitë turke njësoi, si atëhere kur dëgjoi për to, ashtu edhe kur i pat para syvet. Ai luftoi me të njëjtin guxim e trimëri dhe gati që në sulmin e parë e pas një kërdie të madhe që u bë, i vuri përpara komandantët e ushtërisë evropiane dhe aziatike dhe i ndoqi shumë larg duke i grirë pas shpine, gjersa dolli në shesh Vladislavi. Ky nuk i përfilli këshillat e Janit, i cili e pat ndaluar të dilte jashtë kampit përpara se ta shihte të kthehej vetë fitimtar. I shtyrë nga këshillat rrënimqare të disa njerëzve të tij, që i thonin se Huniadi e kish mëri lavdinë e mbretit dhe prandaj e kishte lënë në kamp, me qëllim që ta fitonte kështu për vehte tërë lavdinë e luftës, por edhe nga që s'i durohej për shkak të moshës si i ri që ishte, dolli, ugurziu, nga kampi dhe u lëshua me vrull kundër kohortës së Muratit. Por, në kohën që po luftonte rreth fortifikimevet të kundërshtarit me rreptësi dhe pa u ruajtur aspak, u vra. Kokën e tij, të ngulur mbi një heshtë, të gjithë e panë dhe atëhere turqit, që kishin humbur çdo shpresë, duallë fitonjës. Atëhere fati i ndryshuar i luftës i detyroi hungarezët dhe Huniadin, që ishte duke i ndjekur armiqtë nga prapa, të sillnin shpinën. Kur pastaj ai po ikënte drejt Serbisë, u kap nga Gjergji, i cili e hodhi me shëmti në burg e nuk e lëshoi para se të shtinte në dorë ato qytete të mbretërisë së vet, që zumë në gojë.

Ky qe përfundimi i kësaj lufte kaqë të përmëndur, për të cilën pa dyshim e pagoi më shtrenjt me gjakun mundësi se sa i munduri. Prandaj thonë se Murati, i cili, pas këtyre rreziqeve që tani më kishin marrë fund, u duk më i pikëlluar, tha, kur të titë i bënë vërejtjen: «Nuk do të dëshironja të fitonja shpesh kështu. Sigurisht të krishterët do të mund të ankohen kurdoherë me të drejtë kundër meje për pabesinë e Dhespotit, që i mbajti larg betejës ndihmat epirote». Dhe me të vërtetë, ajo betejë mbeti pa ndihmën e gjithë atyre mijra njerëzve. Ç'farë gjë e lartë do të kishte ndodhur, ç'fat nuk do

të kishte pasur trimëria e Huniadit, po të ndihmohej nga Skënderbeu? Ç'pamje më të bukur se këtë mund të shikonte ndonjë herë njerëzia? Dy ushtarë shumë trima, kur e donte puna, dhe njëkohësisht kapedanë të pashoq. Të fortë sa s'ka, me një fuqi shpirtërore të barabartë. Më fatbardhë qe ky luftëtari ynë, që, siç u duk pastaj nga gjithë jeta e tij, e pati gjithëmonë më të madhe përkrahjen e fatit. Huniadi ishte më i shkuar, ky më i ri edhe në ushtëri, edhe nga mosha, dhe me gjithë se më pak beteja, por të gjitha i pat me përfundime të mbara, i stër-vitur e fatlumur jo më pak në dyluftime se sa në luftrat e zakonshme. Që të dy u kishin hyrë fort në zëmër ushtarëvet, por Skënderbeu ishte më i ëmbël e më i qeshur për nga karakteri. Huniadi pothuajse nuk e ndrroi kurrë ushtërinë hungareze dhe vllahjane. Skënderbeu e çfrytëzoi shpesh ndihmën e italjanëvet në punët e veta dhe mbeti i kënaqur nga zbatimi i këshillavet dhe përdorimi i armëvet të tyre. Huniadi nuk provoi ndonjë armik tjetër përveç barbarit; Kastrioti nuk fitoi më pak po thuaj emër e lavdi nga lufta në Itali dhe nga çlirimi i mbretërisë së Napolit, se sa nga triumfet kundër barbarëvet.

Lajmi për kërdinë e të krishterëvet mori dhenë e bëri bujë kudo. Skënderbeu, i cili ndodhej ende në kufitë e Misisë, e mori vesh me pikëllim shpartallimin dhe shkatërrimin e ushtërisë së hungarezëvet dhe, pasi u mendua për një kohë të gjatë, vendosi të kthente prapa ushtërinë dhe të nisej. Me gjithë këtë, që të mos mbetej fare pa u shpa-guar për dhëmbjen që i helmoi zëmrën dhe pa e marrë hakun me ndonjë farë veprimi për pabesinë e Gjergjit, u lëshua me një herë kundër visevet armike të Dhespotit bashkë me ushtërinë e vet të mënishme dhe, pasi i plackiti gjerësisht, u vuri zjarrin e i shkatërroi me shpatë an'e mb'anë. Gjatë kohës që kthehej në Epir, i dilnin përpara hungarezët dhe polonezët që kishin mbetur gjallë nga ajo kërdi, të cilët ai i priste me bujari e me plot kujdes. Pasi i ndihmoi me të holla e me ushqime për shumë ditë me radhë, siç ndodh në një fatkeqësi të tillë, i ngarkoi pastaj në anije dhe me këto i shpuri në Raguzë, nga ku u kthyen në Hungari.

Marin Barleti,

# MBI JETEN DHE VEPRAT E SKENDERBEUT

## Libri i tretë

Me shkatërrimin e ushtërisë hungareze Murati nuk ia arriti kurrsesi fitores, as fatit që t'i qeshte, kështu që nga përfundimi i asaj lufte dukej më tepër se atij i qe thyer se sa shtuar guximi; njëkohësisht tërë ato kërdira njera pas tjetrës i detyronin ata fitimtarë aqë të mbëdhenj (a) që të hiqnin dorë nga çdo dëshirë për luftë. Si rrjedhim nuk u bë krejt asgjë as për çështjen e Epirit, që ishte shtyrë për më vonë me qëllim që të mos rëndohej gjëndja otomane me një barrë të dyfishtë. Megjithatë, një lajm i ri, që shpesh vinte herë nga Dhespoti, herë nga dheu i Maqedhonisë, ndërpreu çdo gjë, ndezi serish me thumba të reja urrejtjeje zëmrat që kishin rënë në gjumë e sikur i kishin harruar tanimë hakmarrjet. Çdo gjë, thuhej, ishte shkatërruar e shkretuar nga armët kundërshtare dhe nga ushtëria e Skënderbeut; s'kish mbetur më gjurmë as fushe, as fshati, as ndonjë gjëje tjetër; gjithëçka ishte prishur me hekur e bërë shkrumb e hi me zjarr; fshatarët ishin shkuar në thikë, përveç kush shpëtoi duke marrë arratinë. Ushtëria e krishterë, përveç disa mësymjeve të papandehura e të lehta, kish shpërthyer dy herë gjer tani me të gjitha forcat pa pësuar gjë dhe kish marrë me vehte një plaçkë e pasuri fshatare aqë të madhe, sa që Kastrioti mund t'i bënte ballë me lehtësi Otomanit në një luftë të gjatë vetëm me anë të kësaj pasurie. Punët e të krishterëvet po shkonin mbarë dita ditës e më tepër; fshatarët jetonin të qetë dhe kurrë nuk u shkonte kot lërimi i aravet, duke e patur çdo gjë me shumicë. Përkundrazi, ata vetë, b) përveç armikut të papushuar, i trëmbeshin tani edhe urisë që po i kërcënonte për arësye se nga shkaku i gjithë atyre mësymjeve, ishin penguar të bënin mbjelljet.

Gjergji gjithashtu po i mbyste të gjithë me ankime dhe po kërkonte ndihmën e të dhëndrit. Ai s'kish qëndruar duarkryq, thoshte, kur punët e turqvet ishin pothuaj në gjëndje dëshpërimi dhe rreziqet e tyre i kish larguar me rrezik e gjak të vet. Me zor kish mundur, me ndihmën e gjithë perëndivet, të kujdesej për ta dhe ta mbronte nga çdukja që i kërcënohej, perandorinë otomane me trupin e mbretërisë së vet. Skënderbeut ai i kish vënë për ballë, në vënd të forti-

a) Thuhet me ironi.

b) D.m.th. banorët e viseve turke, nga vinin lajmet.

fikimevet, gjokset e ushtarëvet të vet dhe forcavet epirote ua kish mbyllur rrugën e i kish penguar për një kohë sa më të gjatë që të mos bashkoheshin me hungarezët, të cilët po e prisnin nga ana tjetërë e Misisë, me dëme shumë të mbëdha për banorët e krahinës së vet, duke e mbajtur mbi vehte luftën me ta. Mund ta merrte me mënd se në ç'gjëndje do të ishin punët e turqëvet tani, sikur ndihmat epirote të mos ishin mbajtur larg luftës hungareze me kujdesin e tij, kur vetëm forcat e Vladislavit kishin bërë që fitorja t'i dilte aqë e përgjakëshme. Dhe tani, nga mëshira që pati për fatin e atij (a) përballë urrejtjes dhe grindjevet të vjetra me hungarezët, kishte ngritur kundër vetvehtes armët e Skënderbeut dhe të të gjithë fqinjëvet, duke e paguar pa të drejtë me dënim këtë mirëbërësi. Pra, jo Murati, por Skënderbeu dukej fitimtar nga lufta hungareze, sepse, ky me ushtëri të rregullta, po harbohej herë në kufitë e tij, herë në kufitë e atyre; asgjë më nuk i shihte syri veçse armiq kudo e, në rast se dhëndëri, të cilit ai i pat bërë i pari një të mirë aqë të madhe në një gjëndje fort të vështirë, nuk do të merrte përsipër të kujdesej për të, ai, duke u ndodhur në një farë mënyre ndërmjet hungarezëvet dhe epirotëvet, popuj fort luftëtarë, nuk do të mund t'u bënte ballë fuqivet të tyre.

Ankesat e krahinarëvet dhe e mira që sapo u kish bërë Dhespoti, i prekën fort që të gjithë. Veç kësaj ata mendonin se fuqitë e Skënderbeut duheshin dërmuar e se mund të dërmoheshin më me siguri atëhere për të mos e lënë që ta gjënte rastin, me anë të atyre rrënimeve të fushavet e gjithë atyre vuajtjeve të qytetarëvet, që të clironte gjithë Maqedoninë. Të gjithë thonin se urrejtja dhe tërbimi i tij i çfrenuar kundër tyre kish mundur të kuptohej fare mirë pak kohë më parë, kur ai e çveshi pothuaj tërë krahinën nga çdo mbrojtje dhe e la tërë vëndin pa roje, mjaft që t'i ndodhej me forcat e veta Vladislavit për të çdukur nga faqja e dheut emrin e tyre. Në rast se nuk do të shtypej shpejt ajo egërsirë, do t'i nxiste pa prerë kundër tyre forcat e të krishterëvet të tjerë.

Murati anonte kështu më tepër nga lufta dhe do ta kish dhënë me njëherë urdhërin që të mblidheshin ushtarë dhe të armatoseshin, por, me që nga njera anë të rinjtë e moshës për ushtëri i kish gllabëruar, në pjesën më të madhe, lufta hungareze dhe fati i kërdisë ende të freskët të Ali Pashës ua ngacmonte shpesh kujtimet, me qënë se nga ana tjetër dëshironte, si plak që ishte tanimë, t'i kalonte në qetësi ato pak vite që i mbeteshin, mendoi një plan sa të kotë, aqë edhe të çuditëshëm: ta kapte atë burrë, që s'mund ta thyente me armë, me anë të dhelpërivet të njohura dhe të mashtrimit, siç i kish ndezur sa e sa herë me të tjerë.

Kam menduar se nuk do të jetë sigurisht pa vënd dhe as, ndoshta, e papëlqyer për ndjenjat e lëxonjësvet puna që unë kam thurrur këtu karakterin e letrës së Otomanit, me të cilën ai u përpoq ta trondiste dhe t'ia turbullonte fort mëndjen Skënderbeut.

«Murati, princ otoman i turqëvet dhe perandor i Orientit, nuk i dërgon asnjë përshëndetje Skënderbeut, bukëshkalit më të keq që ka ushqyer. Nderet, me të cilat unë të rrethonja gjatë gjithë kohës

a) D.m.th. të Muratit.

që jetonje pranë meje, s'më kanë munguar kurrë, O Skënderbe, bukëshkali i bukëshkalëvet. Fjalët, me të cilat të të flas, më mungojnë tani. Aqë shumë ma ke lënduar shpirtin, aqë tepër ma ke cënuar nderin me krimet e pabesinë tënde të pa anë, saqë nuk mbetet më vënd as për këshilla, as për mënyrën me të cilën të të flas ty veçanërisht, njeriu të shtëpisë. Dhe me të vërtetë, as fjalët më të ashpra nuk do ta përkulnin dot një karakter prej natyre të egër, e ti nuk je i denjë për fjalë me të buta, sepse i ke kaluar përtej masës kufitë e çdo egërsie dhe tani së fundi, që të mos linje gjë pa bërë për të më nxehur mua, arrite gjer në atë pikë çmëndurie, sa që dëmet e tua vehtiake dhe shpëtimin e qytetarëvet i quajte të dorës së dytë përpara armëvet hungareze, të ngritura kundër meje. Më vjen keq që të t'i them të tjerat e të ta bëj zëmrën plagë, sikur të ma duronte zëmra që t'i lë në heshtje e të mund t'i harroj gjithë ato dhelpëri të tua e ato sjellje prej njeriu, që s'do të dije fare se ç'është e mira. Me gjithë këtë, mendova se ti dikur do ta mblidhje mëndjen, qoftë, ndoshta, edhe me vonesë, me qëllim që ajo kureshtja jote të mos të të rrukullisë shumë shpejt, bashkë me atë të zezën mbretëri tënde, në greminë e që të mos kërkosh ndjesë për gabimin tënd, që s'po merr fund, atëhere, kur s'do të të ketë mbetur më asnjë fuqi dhe kur të kesh humbur çdo shpresë për punët e tua.

Mjaft i kemi duruar gjer tani dëmet e tua, mjaft e ke mërzitur me dhunimet e tua të shuma perandorinë otomane dhe më ke bërë mua të vuaj gjithë ato të zeza. Kujton se shkoi pa dënim për ty ushtëria e tradhëtuar në Hungari, se shkuan pa dënim gjithë ato qytete, të rrëmbyera në Epir mbretërisë sime, dhe rojet e vrara? Beson se do të shkojnë pa u dënuar edhe këto tani të fundit? Ushtëria e shkatërruar e Ali Pashës, gjithë ato shkretime e zjarre që u vure fushavet, rrebeshet e luftës hungareze që, përsa pate në dorë, i ndihmove, dhe fushat e vjehrit Gjergj që i plaçkite gjerësisht, sepse deshi që ti të qëndroje larg kufijvet të mbretërisë së tij? Mblidhe mëndjen një herë e mirë, o i prapë, e mos prit më gjatë për të parë se në ç'drejtim ka për të shpërthyer ky zëmërimi im. Këto suksese të parëndësishme çështjesh të dorës së dytë le të mos të ta shpien gjer në atë pikë dëshirën e marrë dhe le të mos të ta hapin aqë fort oreksin, sa që pastaj fati yt edhe më i vajtuar të mund t'i shkakëtojë mëshirë cilitdo, edhe mua vetë. Kujto më në fund, po qe se ka mbetur tanimë ndonjë fije njerëzie në karakterin tënd të svetëruar, kujto nderet e mia, që të mos them me zëmër të helmuar se i paskam bërë kot. Sa do që nuk është shënjë e një shpirti fisnik që t'i zësh në gojë ato që dikujt ia ke blatuar bujarisht, është, nga ana tjetër, shënjë e njeriut fort bukëshkalë që të mund t'i harosh me kaqë lehtësi shërbimet e kaluara. Prandaj, o Skënderbe, unë s'mund të mos ndjej dhëmbje këtu për fatin tënd e të mos prekem nga një farë mëshire për punët e tua. Sepse, që të lë më nj'anë çështjen e shpëtimit të shpirtit, që ti, njeri i svetëruar sa s'ka ku të vejë, e quan hiçgjë, që të lë në heshtje, përballë besimevet të kota të krishterëvet, ligjet e Muhamedit dhe profetin hyjnor të përbuzur prej teje, ç'farë të ka munguar ty nga ana ime prej atyreve që kënaqin më tepër dëshirat e verbëra të njerëzvet, ty që po i çmon kaqë shumë sot këto fundëri të mbretërisë sate të varfër? Mos vallë armët, kuajt, a radhët e gjata të skllevërvet, a mos gjithë ai grumbull të hollash e gjërash të tjera, të cilat tërheqin zakonisht çdo moshë, apo mos të mungonin rastet

për të provuar trimërinë e për të fituar çdo lavdi? Mos vallë, në kohë paqeje e lufte, të janë mohuar titujt, gradat si kapedan dhe nderet e çdo lloji, të përshtatur moshës sate? cilin, më në fund, kam dashur në pallat më tepër se ty? Karakteri i kujt më ka pëlqyer më shumë jo vetëm nga të huajt, por më tepër nga njerëzit e mij intimë dhe të shtëpisë? Me sa zell e me ç'mësime jam kujdesur që të të edukoj që kurse të suallë tek unë pothuaj se fëmijë? Të kam rritur e edukuar me artet e bukura dhe me zakonet më të mira; dhe trimërinë tënde, që po shtohej dita ditës, e kam madhuar me shpërblime dhe lavdi gjithëfarësh, e aqë fort të kam stolisur për hera me bukurinë e luftës, nga e cila asgjë s'ka më të bukur në botën njerëzore, sa që asnjë ushtar s'kam patur më të dëgjuar e asnjë komandant më të ndritur se ty, në çdo luftë. Në vënd të këtyre të mirave, ti po tregohesh sot, o Skënderbe, i tillë, sa që duket qartë se unë paskam rritur brënda murevet të mij jo atë burrë që prisnja, por një farë murtaje. Por ja, do të thuash, ty të shqetësonte fort dashuria për atdheun; mirë, por mos vallë unë që, siç mund të të kujtohet, ta pata premtuar vetë kaqë herë me dëshirën time, do të ta mohonja, po të ma kërkonje? Me gjithë këtë ti preferove ta marrësh vetë me të keq, se sa ta kërkosh nga unë me të mirë. Mbaje, pra, me pëlqimin e perëndivet e me timin së bashku, se unë, me zemërgjerësinë time që më karakterizon kundrejt gjithë atyre që dikur më kanë qenë të shtëpisë dhe të njohur, po të fal tani për çdo gjë, jo sepse ti tani më shërben mua, se kjo s'ndodh, por sepse më pëlqen që, edhe në këtë urrejtje të përgjithëshme, të sjell ndër mënd si nderimet që të kam bërë privatisht, ashtu edhe besnikërinë tënde që ke treguar dikur në punët e mia; dhe, sigurisht, koha që ti më ke shërbyer ka qënë shumë më e gjatë, se sa koha që më ke fyer. Krujën edhe mbretërinë atërore, me gjithë se i ke marrë nën mbrojtjen tënde me dhelpëri të kobshme, po t'i falim, me kusht që qytetet e tjerë të Epirit, të cilët i mban tani pa asnjë të drejtë dhe të cilët unë i fitova dikur për vehten time me anë të trimërisë dhe të fatit të luftës, t'i kthesh vullnetarisht. Vjehrit tim Gjergjit t'i kthesh sa më parë që të jetë e mundur, sendet e paprishura të misëvet, ndërsa të tjerat që i mungojnë, pasi të çmohen, t'ia paguash në të holla; dhe këtej e tutje ta quash gjithëmonë kob si dhunimin që i bëre atij, të cilin ne e kemi pasur mik, ashtu edhe ndihmën që u dhe armiqvet të mij. Kështu edhe urrejtjes së turqvet do t'i shpëtosh përgjithëmonë, edhe unë do të ruaj për ty të njejtën dashuri dhe mirëdashje që kam pasur më përpara, përveç se po të pëlqeu që për këtë guxim e krenari tënde të vij e të shpaguhem aty me një mënyrë të pamëshirëshme; e atëhere, pasi të jesh përvluar keq e të kesh vënë mirë mënd, do të kërkosh më kot nga unë që të pranoj pendimin tënd.

Ti i di tanimë forcat e mia, e di fuqinë e ushtërisë sime; para syvet ke si dëshmi jo të parëndësishme fatin hungarez; prandaj s'ke nevojë për këshillime më të gjata. Më në fund, unë do të dëshironja që ti të shkruash përmbledhtas çdo gjë që ke ndërmënd të bësh. Do të kesh gjithashtu mundësi që të flasësh sy ndër sy edhe me Ajred-

nin tonë, njeri edhe i sigurt edhe besnik, nga i cili do të dëgjosh edhe shumë gjëra të tjera, që nuk janë shkruar në letër.
Mbeç me shëndet, në rast se jemi marrë vesh.

Prej Adrianopoje, më 15 Qershor, 1444 pas lindjes së Krishtit.

Kësaj letre të zbrazët Skënderbeu nuk i zuri aspak besë; përkundrazi, ai e përbuzi atë njësoj si edhe auktorin e saj. Me gjithë këtë nuk munguan ata që thonin se në planin e tanishëm të Muratit nuk fshihej asnjë dhelpëri dhe që ia atribuonin këtë një frike të pashmangëshme: d.m.th. se Tirani u detyrua për këto propozime të paqes nga shkaku i frikës hungareze dhe nga pleqëria që e kish rënduar tanimë edhe më shumë. Gjithashtu mosha e të birit Mehmet, e paaftë për t'u bërë ballë detyravet të rënda të fronit, ia kishte shtuar shqetësimin babës. Veç kësaj, ai i matte fuqitë e Skënderbeut nga ajo kërdia me nam që pësoi Ali Pasha pak kohë përpara dhe njëkohësisht i trëmbej besimit që kishin gjithë popullsitë e Epirit tek ai dhe dashurisë që gëzonte nga princërit e krishterë, e cila shtohej dita ditës. N'anë tjetër ai gënjente. gjersa kërkonte nga Skënderbeu, për të mbuluar frikën e vet, t'i ktheheshin ato qytete dhe ajo pjesë e Epirit dhe t'u viheshin në vënd dëmet aleatëvet të tij; ai kish parashtruar shumë kërkesa të padrejta, me qëllim që t'ua arrinte disave të drejta, porsa ai do të kish atë paqe, do t'u shtrohej atyre kushteve, që do t'i vinte Kastrioti, dhe as që kish për të bërë më fjalë për zotërimin e Epirit, që i shkoj nga duar, as për çështjen e misëvet, mjaft që Epiroti të hiqte dorë nga armët. Por nuk do të ishte as e padobishme, as e pahijëshme që të binin me atë mënyrë [a] në marrëveshje me Otomanin dhe të bënin një farë armëpushimi me të, sidomos kur ai vetë i grishte i pari për këtë dhe kur ata nga ana tjetër e bënin për dobi të madhe dhe të krahinarëvet. Përfundimet e luftrave, thonin, janë shumë të pasigurta dhe është marrëzi të preferosh luftat në vënd të paqes. Nuk u duhet besuar fillimevet të mbara të fatit, se edhe hungarezët kanë bërë më shumë se ata beteja plot sukses kundër Otomanit; me gjithë këtë, tani të dërmuar nga kërdia që sapo pësuan, po llogarisin më kot dëmet shumë të mbëdha. Ishte më mirë që t'ia fitonin zëmrën armikut me ndonjë mirësi, se sa ta egërsonin më tej, duke përçmuar paqen e ofruar vullnetarisht prej tij.

Sadoqë në këtë mendim, të çfaqur nga disa të pakë, thuheshin edhe disa gjëra të vërteta, Skënderbeu me gjithë këtë i hidhte poshtë me guxim këshillat e tyre dhe çfaqte keqardhje që gjindja epirote, për të keqen më të madhe të saj, kishte ndër mënd t'i merrte vesh e fundit nga të gjithë dhelpëritë otomane. Ata i kishin besuar më kot e më tepër se sa mund t'i besohej letrës së zbrazur të Muratit. Ajredini, që kish ardhur për të vëzhguar, besohej nga mëndjeshkurtërit si i dërguar për lajmtar e lutës i paqes. Por edhe sikur të mos kish asnjë dyshim për këto e sikur të gjitha të ishin më afër së vërtetës, përse të tregohej ai aqë mëndjelehtë, sa që t'i besonte më fort armikut se sa punëvet të veta dhe t'i ndryshonte planet e luftës e të paqes duke u nisur nga fati i të tjerëvet e jo nga fati i vet? Ai e pranonte edhe moshën e shkurruar të Muratit, edhe kërdinë e turqëvet

a) D.m.th. me kushtet që parashtronte Murati.

në betejën e Varnës, edhe gjithëçka tjetër që i detyronte me të madhe barbarët për të lëshuar armët; por mos vallë këto vlenin për t'ua ulur apo për t'ua ngritur më tepër guximin epirotëvet? Mos duhej t'u nënështroheshin atyre kushteve që armiku i mundur guxonte t'u parashtronte ngadhënjimtarëvet? Ç'rëndësi kishte të thonin se disa kushte duheshin pranuar e disa duheshin hedhur poshtë? Në të dy rastet paqa kishte për të qënë fort e shëmtuar e as që mund të bëhej që Murati të mos ua kuptonte frikën dhe dyshimin që kishin në zëmër të tyre. Le të ishin të bindur, pra, se Murati do të qëndronte i qetë vetëm për pakëzë kohë, gjersa të pushonte zhurma e kërdisë hungareze që ende s'kish marrë krejt fund dhe gjersa të shuante zjarret[a]) që po fillonin të ndizeshin përsëri. Gjatë kësaj kohe epirotët do ta gëzonin paqen e tyre sa t'u kthehej pastaj me tërë fuqitë e tij e ta drejtonte krejt luftën mbi ta e t'i shtypte, ndërsa do t'i ankoheshin më kot për besëlidhjen e dhunuar. As mosha e Muratit nuk ishte atëhere e atillë, që të mos vlente më për të bërë luftë. Tek eprori shikohet mëndja, jo dora, dhe ai i trëmbej gjithëmonë më tepër urtësisë së kapedanëvet se sa dorës së gatëshme për luftë dhe guximit të marrë e të pafat. Në trupin e shkurruar qëndronin akoma mëndja e gjallë dhe shpirti prej armiku. Por edhe sikur Muratit të mos i kafshonin më dhëmbët fare, ai nuk do të shpëtonte nga kjo pa armiq. Veç kësaj, për pak kohë do t'i gëzonin të mirat e paqes me një plak që ndodhej më afër vdekjes, sepse karakteri i egër i Mehmetit do të shpërthente për gatitje edhe më të mbëdha. Ata, pra, do ta kishin paqen, po të mbështeteshin më tepër në armët; përkundrazi, po të pëlqenin më fort rehatinë, do të kishin luftën. Tani për asgjë nuk tregohej kujdes nga epirotët veç se për interesat e turqvet. Dhe me të vërtetë, ç'arësye kishte të prisnin paqen, kur fitoren e kishin në dorë, kur po e shikonin se armiku po e tregonte sheshit pendimin e vet? Përse të mos e çanin rrugën e përkrahjes që kishin nga fati dhe të mos përfitonin nga rasti që u paraqitej vetiu, të cilin, po t'u fluturonte njëherë nga duart, do ta qanin pastaj më kot? Turp që të flisnin tani për paqe, kur sapo u ishin mbyllur burravet plagët nga beteja e freskët me Ali Pashën. Le të rifitonin më parë vatrat e të parëvet dhe lirinë e gjithë popujvet të tyre dhe atëhere më në fund mund të propozoheshin e të pranoheshin me nder mendime për paqen.

Kaqë një frikë të madhe u kishte kallur atyre humbja e Vladislavit, sa që fati i zi i asaj lufte ua kishte zvjerdhur zëmrat nga armët më fort epirotëvet se sa hungarezëvet. E me të vërtetë, po përhapeshin disa zëra të pasigurta nga vegjëlia, se Huniadi kishte vendosur ta çdukte atë turpin e Varnës e se mendonte që ta ripërtërinte pa u ndjerë ushtërinë. Nga kjo të gjithë u tronditën thellë në zëmër. Në këtë rast, pra, si edhe në rastet e tjerë, ata iu bindën Skënderbeut; madje, nga dëshira që të mos dukeshin në asnjë rast të gjëndjes së tyre se nuk ia përfillnin këshillat luftarake atij që e kishin ndjekur pas në luftë, po pendoheshin se kishin thënë diçka që ai s'e pëlqente.-

Kështu Kastrioti, si thirri para së gjithash pranë vetes lajmëtarin e Otomanit, bisedoi me të për shumë çështje herë vetëm, pa patur

---

a) Është fjala për gatitjet e reja për luftë të hungarezëvet, siç e shpjegon pak më poshtë.

njeri pranë, herë përpara një mbledhjeje të gjerë ndigjonjësish nga të vetët, dhe u ankua për pabesinë e Muratit, duke ia numëruar me radhë rrënimet e gjithë popullit e të familjes së vet. Pastaj, si e priti dhe e mbajti për disa ditë me begeni të madhe dhe me gjithë të mirat dhe si e mori me vehte dhe e shëtiti me nge dhe me guxim e besim prej trimi për të parë me radhë vëndet e fortifikuara dhe vëndet roje të ushtërivet e për të kundruar tërë pamjen e kampit, me qëllim që ky spiun, siç e pandehte, të mos kujtonte se Skënderbeu ndjente ndonjë frikë në zëmër, e la të lirë dhe e përcolli bashkë me një letër me përmbajtje të tillë:

«Atleti i Krishtit a) Gjergj Kastrioti, ndryshe Skënderbeu, princ i epirotëvet, i dërgon përshëndetje Muratit otoman, prijsit të turqvet. Ti dikur, siç shkruan, më paske bërë fort borxhlli me gjithëfarë nderimesh. Unë sot do të t'i laj me urtësinë dhe gjuhën time të matur, sepse asgjë nuk kujtoj se është aqë e ulët, se sa të mos mundesh ta përmbash vehten nga një ligjërim aqë i shëmtuar dhe nga fjalë aqë të ulta si ato tuajat, qoftë edhe kundrejt një armiku nga më të mënishmit. Prandaj ne letrën tënde dhe të dërguarin tënd e pritëm dhe e pranuam pa u turbulluar fare, madje: që të të them të drejtën, letra jote më bëri fort të qesh se sa të zëmërohem, sepse nga njera anë ti guxon, me njëherë dhe qysh në fillim, të më padisësh për një mosmirënjohje dhe pabesi aqë të madhe, e nga ana tjetër, i shtyrë nga ndonjë ndjenjë shpirtbutësie, më përmënd humbjen e shpirtit tim, pa menduar fatin tënd të mjeruar, duke qëndruar mbrojtës i zellshëm i një gabimi të paanë b). Dhe më në fund, pa respektuar asnjë të drejtë lufte dhe asnjë rregull në këto punë, më parashtron me një mënyrë trashamane, që të mos them të turpëshme, si ndonjë mundës të mundurit, kushte të shuma paqeje dhe veçanërisht të atilla, që zor t'i dëgjosh pa zënë veshët.

Sadoqë, o Murat, gjithë këto sharje të tua do të mund t'i jepnin pa dyshim të drejtë kujtdo, edhe atij më të duruarit, për të sharë, prapësëprapi unë një pjesë të tyre po ia fal moshës dhe prirjes gojëlëshuar të një plaku, pjesën tjetër pikëllimit të tij, që s'është lehtë ta zbutësh, sidomos kur kam vendosur të luftoj me ty jo me sharje dhe me të bërtitura, por me armë dhe me mërinë e drejtë të luftës. Me gjithë këtë, përse, të lutem, or Otoman, tallesh kaqë fort me perënditë dhe me njerëzit, sikur të të kem rënë unë më parë më qafë dhe jo ti mua? Kështu, pabesi e quan ti largimin tim të domosdoshëm prej teje? Krim ma quan ti çlirimin e atdheut me zgjuarësi dhe trimëri? Por, o burra, llomotit, se unë e pranoj me gjithë qef që të shpallem prej teje përgjegjës në jetë të jetëvet për këto krime c).

Nderimet e tua gjithashtu kundrejt meje, që po m'i përmënd e m'i radhit këtu tërkuzë, unë do t'i kujtonja me kënaqësi, sikur të mund të harronja gjithë ato të këqia të tmeruara, të cilat, po të viheshin me radhë në peshë, me siguri që mirësitë e tua aqë të mbëdha do të çdukeshin nga faqja e dheut prej mbrapështivet të tua edhe më të mëdha. Me gjithë këtë mua s'më pëlqen të t'i përmënd këtu

---

a) D.m.th. luftëtar i Krishtit, i çështjes së krishterimit.
b) I fesë muhamedane.
c) D.m.th. për këto veprime të drejta, që ti i quan krime.

e të të bëj të skuqesh, por e quaj më të udhës që ti t'i kujtosh e peshosh vetë me vehten tënde. Vetëm për një gjë do të habitej pa dyshim kushdo që mund ta dinte, se si kam mundur unë t'i duroj ato e se si ty s't'u neverit njëherë gjithë ajo mëri e mizori e jote. Mbretërinë atërore ma rrëmbeve, vëllezërit m'i vrave dhe mua vetë, që s'i trëmbësha aspak një gjëje t'atillë, më kishe taksur qysh më parë për vdekje mizore. Dhe tani të duket fort e çuditëshme, o Murat, që ky shpirt, i cili s'ma harronte lirinë, pat kërkuar atëhere të shpëtonte me një farë mënyre nga ajo robëri aqë e madhe! Gjer kur, më në fund kujtove se do ta duronja sundimin tënd të harbuar? Me gjithë këtë, unë durova shumë, më gjatë se ç'mund të duroheshe, dhe as që i bëra bisht zgjedhës pranë teje; unë kam përballuar gjatë gjithë asaj kohe rreziqe të përbashkëta dhe të veçanta si vetë me dëshirën time, si me urdhërin tënd. Për ditë thureshin biseda për ty dhe shpesh miqtë e mij më flisnin për pusitë e tua; me gjithë këtë, unë pata besuar për një kohë të gjatë se as në veprat, as në fjalët e tua nuk fshihej ndonjë dhelpëri, gjersa planet e tua të prapa duallë vetiu fare sheshit. Atëhere edhe unë nuk u çfaqa hapur, duke drejtuar tërë kujdesin tim në dhelpëritë e tua, gjersa të më qeshte fati e të gjënja rastin për të fituar lirinë. S'ka, pra, pse të të vijë keq tani, kur ti, siç thamë, e ke marrë vetë vehten tënde më qafë ashtu siç u solle. Me gjithë këtë, këto janë pak, o otoman, në krahasim me ato që unë kam shpresuar e dëshëruar. Prandaj lëri më nj'anë këtej e tutje kërcënimet e tua të rrepta dhe pusho së na përmenduri kaqë herë shëmbëllën e fatkeqësisë hungareze. Çdo njeri ka zëmrën e vet, ka orën e vet, o prijësi im, dhe ne fatit, që do të na kenë caktuar perënditë, do t'i dalim zot me durim. Ndërkaqë ne nuk kërkojmë këshilla nga armiku për çka duhet të bëjmë, as kërkojmë paqe prej teje, por, me ndihmën e perëndivet, fitoren kërkojmë.

Qofsh shëndoshë.
Nga kampi ynë, më 12 Gusht, 1444».

Otomani sigurisht që nuk u kënaq aspak me sa dëgjoi, kur e pa me kujdes letrën e Kastriotit dhe mësoi nga goja e Ajredinit mendimet e tjera të tij; përkundrazi, fjala krenare dhe bujare e këtij burri nga njera anë, besimi shumë i madh i tij, që ai nuk ia quante të pabazuar, nga ana tjetër, i kallën më fort një farë frike se sa i shtuan zëmërimin në shpirtin e tij ende të ndezur. Dhe qysh atëhere Murati e parashikoi vështirësinë e luftës epirote. Me gjithë këtë, që të mos dukej se po jepte ndonjë shënjë frike, thonë se, duke fërkuar shpesh mjekrën e vet prej plaku dhe gjoja si me të qeshur, paska thënë: «Ti, o i prapë, qënke i dëshiruar për ndonjë emër a) të bukur vdekjeje. Do të të shkojë dëshira në vënd, besomë mua; ne vetë do të marrim pjesë në varrimin b) e djalit tonë, që e kemi ushqyar; do të të përcjellim me madhështi, duke qënë vetë të pranishëm, për në varr, o mbret fort i madh c) i arbërvet, me qëllim që të mos mundesh të

a) Me kuptimin: lavdi, nam etj.
b) Flet me figurë: Do të vij vetë në luftën kundër teje, për të të shuar.
c) E thënë me ironi.

ankohesh ndonjë herë në botën tjetër se s'ke patur fat të shkëlqyer».

Por Tirani, në atë gjëndje të vështirë për punët e tij, nuk mund të merrte një vendim të prerë, sepse fjalët e shuma që përhapeshin çdo ditë për Huniadin dhe lajmet e shpeshta nga Dhespoti, nga ky plak rrënimqar që shquhej tanimë me gisht për tradhëtinë e dyfishtë dhe që fati po e ruante akoma me aqë zili për të keq të të krishterëvet, po ia kthenin gjetiu mëndjen dhe e pengonin që ta drejtonte gjithë luftën kundër Epirit. Me gjithë këtë, që të mos mbetej krejt pa u shpaguar për besëlidhjen që sapo iu hodh poshtë me përbuzje, vendosi që, në mos mund t'ia çdukte krejt, të paktën t'ia turbullonte ndërkohë qetësinë dhe paqen Skënderbeut. Këtë mendim ai e shikonte fort me vënd, sepse merrte vesh se ndër të krishterët kishte nxierrë krye një farë moskujdesjeje për shkak të gjithë atyre sukseseve që kishin patur dhe se Skënderbeu, pasi lëshoi ushtërinë, e kish bërë zakon që të sillej tërë ditën larg kampit e pa frikë për të plaçkitur bashkë me gjithë ushtarët e vet. Kështu, pra, thirri Ferizin, siç e kish emrin ky burrë barbar, një nga kapedanët e tij, me një natyrë të egër dhe i papërtueshëm për çdo punë, dhe i dorëzoi nëntë mijë kalorës nga më të zgjedhurit, dhe, pasi e mbyti me premtime të shuma, në rast se ia realizonte dëshirën dhe i sillte fitoren, e urdhëroi që të nisej për në Epir sa më shpejt që të ish e mundur e me kujdesin më të madh, me qëllim që t'i dilte para armikut para se ky të lajmërohej për ardhjen e tij. Prandaj Otomani as që e pa atëhere të udhës që të mblidhte ushtarë të tjerë më të shumë, me qëllim që të mos e harxhonte kohën duke u vonuar me këtë punë dhe që të mos arrinte më parë lajmi, që të mos mundte i Krishteri të mendonte dot për t'u ruajtur nga rreziku dhe për të ngritur prita të reja prej mjeshtri, siç e vërtetoi pastaj vetë përfundimi.

Por, ndërsa unë po i pohoj me kaqë guxim këto gjëra lidhur me planet e ndryshme të Muratit, si për sa i përket kujdesit për luftrat e jashtëme, si për vetë qeverimin e vëndit, do të ketë shumë, kujtoj, nga ata që do të çuditen me këtë mendimin tonë kaqë të ndryshëm nga ai i të tjerëvet dhe do të kërkojnë me plot dëshirë se nga e kam marrë hua. Sepse janë shumë nga ata që pohojnë seriozisht, — gjë që brezat e ardhëshëm mund ta shohin të dëshmuar edhe në shkrime të të tjerëve, — se Murati, plak, me një herë pas luftës së përfunduar pranë Varnës, qahej shumë edhe për trazimet e sunduesvet edhe për fatin e verbër, e megjithëkëtë, pasi rregulloi me parë punët e shtëpisë dhe pasi vuri si mbret, nën kujdesinë e Kali Pashës, Mehmetin, djalin e vet më të vogël, hoqi dorë fare nga froni dhe e la Adrianopojën, duke u nisur për në Azi. Atje, i liruar nga çdo barrë e rëndë e punëvet shtetërore, u dha, sipas një zakoni të të parëvet, pas fesë, duke mbajtur me vehte disa të pakë, shokë të mendimit të vet. Ai s'lojti që andej para se të dëgjonte për ardhjen e Transilvanit pranë Sofjes dhe para se ankesat e shpeshta të popullit ta bënin të rikthehej për arësye se Mehmetin, për shkak të moshës së tij, e quanin të papërshtatur për atë detyrë të rëndë dhe thonin se ushtarët nuk do t'ia varnin Kali Pashës, si kryetar jo zyrtar i shtetit, dhe se nuk do t'i bindeshin në luftë.

Unë para së gjithash çuditem me të vërtetë se nga e ka patur fillin një gabim kaqë i madh për një ngjarje sidomos aqë të freskët, sepse unë nuk do të kisha guxuar ta pohonja si kaqë të pamenduar fjalën dhe krejt të pavënd mendimin e disa shkrimtarëve shumë të rëndësishëm. Me gjithë këtë, një gjë unë mund ta pohoj pa frikë fare dhe ta mproj me tërë të drejtën time, se edhe letra e mësipërme ka qenë dërguar nga Adrianopoja në emër të Muratit, edhe Ferizi e shumë kapedanë të tjerë, pas paqes së tentuar më kot, u lëshuan kundër Epirit me urdhër të tij. Por arësyeja e këtij gabimi s'ka rrjedhur nga kjo, sepse asnjë ngatërresë në rendin kronologjik nuk mund të bëhej, sikur t'i pranonin edhe këto të kryera nga Murati para se të hiqte dorë nga froni. E sigurisht puna që unë shoh, se edhe vetë vdekjen e Tiranit e kanë çvendosur aqë paurtësisht nga Epiri në Azi, nuk ma lë shpirtin të qetë, sepse ç'gjë është më kundër së vërtetës se kjo, kur asnjeri nuk e mohon se plakut ia mori frymën rrethimi i Krujës dhe se gjithë bota pastaj e ka pranuar pa asnjë kundërshtim se lavdia për vdekjen e Otomanit, që vdiq nga pikëllimi i paduruar, i takon Skënderbeut? Me gjithë këtë, paanësia e lëxonjësvet le t'i provojë këto një për një dhe le të nxierrë gjithë të vërtetën nga shqyrtimi i kujdesur i rrethanavet të kohës. Ne le të kthehemi tani tek Ferizi.

Ky, me ushtërinë e vet që nuk ndihej fare, kishte hyrë në tokat e Maqedhonisë dhe, i fryrë nga një shpresë fort e madhe, po i ndante më kot qysh tani çmimet e fitores së imagjinuar. Për çdo gjë ai vepronte duke u ruajtur me sytë katër nga armiku dhe duke i ngjarë më fort një hajduti se sa një kundërshtari; me gjithë këtë nuk arriti dot para se të vinte lajmi për ardhjen e tij, sepse Skënderbeu ishte njoftuar për të gjitha këto fill e për pe nga rojet e atyre viseve; prandaj. ashtu siç ishte në vozitje e sipër gjithëmonë me ushtëri të rregullta për çdo të papritur, duke çfrytëzuar rastin e mirë për kohë e për vënd, zuri me njëherë i pari dhe e mbushi me ushtarë të armatosur një luginë të ngushtë që e quajnë Mokër e që ishte e vetmja rrugë kalimi për barbarin.

Ferizi po afrohej tani dhe pluhuri, që sa vinte e ngrihej më i dëndur nga këmbët e kuajvet, ishte shënjë se armiku ndodhej tanimë pranë. Tanët po prisnin me një heshtje të pandërprerë gjersa panë se barbari po hynte a) plot gëzim dhe se kalorësia ishte e rrethuar nga të katër anët prej qafash plot dushqe të malevet dhe prej shkëmbinjsh thikë. Atëhere u lëshuan të gjithë së bashku e u hodhën mbi armikun që s'i priste. Atë, të dërmuar po thuaj nga vetë vështirësitë e vendit, e sulmuan këmbësorët, numuri i të cilëvet ishte një mijë e pesëqind, dhe e grinë nga prapa, nga përpara e anësh. Ishin edhe më se dy mijë kalorës, por këta i ruanin për t'u përdorur në ndonjë rast tjetër.

Turqit s'bënë këmbë nga vëndi që kishin zënë qysh në fillim të sulmit të kundërshtarit dhe qëndruan atje duke luftuar qënçe për pak kohë, gjersa u duk një farë shprese për fitoren. Me gjithë këtë kuajt, të cilët ishin më fort pengesë se sa ndihmë për burrat që i kishin, u bënë shkak që të çdukeshin bashkë me të zotërit e tyre. Kështu ata hanin shumë më tepër goditje se sa jepnin, si të ishin të rrethuar, dhe, me që nuk e shikonin se si mund t'i shpëtonin rrezikut, luftuan me

a) Kuptohet: në luginë.

një qëndresë përhera më qënërishte gjer në vdekje. Si rrjedhim, e gjithë pothuaj kjo ushtëri ngeli e vrarë në vëndin që zuri e s'lojti, përveç disa të pakëve, të cilët, qoftë nga e zeza lakmi për të jetuar, qoftë më fort nga mendimi i pashmangëshëm n'ato kushte, se kishin për të përballuar në këtë rast një vdekje të marrë dhe jo të ndershme, shpëtuan duke hedhur armët dhe duke iu dorëzuar armikut si lutës. U zunë, pra, shtatëqind e gjashtëdhjetë. Pjesa e të vrarëvet ishte më e madhe. Kështu barbari që vraponte për plaçkë, u bë vetë plaçkë dhe i dha kundërshtarit një shëmbëll të lezeçme fitoreje të llogaritur keq.

Ferizi bashkë me forcat e tjera që i mbetën, kur pa se rrjeshtat e para të ushtërisë së vet ishin zënë në befasi dhe se armiku ish përqëndruar ndër kohë tek ai veprim plot lavdi, i harroi porositë e Otomanit dhe kryelartësinë e vet që e kishte në gjak dhe ktheu shpinën e mori sytë e iku para të Krishterit, duke kujtuar, në një ngjarje aqë të papritur e në një vend t'atillë, rrezikun dhe numurin shumë më të madh të kundërshtarëvet dhe duke bërtitur se, për një kapedan të rrahur në luftë, ish një meritë më e madhe të shpëtonte disa se sa t'i humbiste të gjithë, sidomos kur armiku do t'ua priste kokën si bagëtisë. Me gjithë këtë kalorësit e Kastriotit nuk ndenjën pa ia vaditur ikjen me gjak, përkundrazi, duke iu qepur pa iu ndarë për asnjë çast nga prapa dhe duke mos e lënë të merrte frymë, vranë më të shumët e ushtarëvet të shpërndarë, pasi i ndoqën aqë shumë, sa u raskapitën nga lodhja, por jo se u ngopën së vrari. Kështu, pasi mbaruan krejt punë pa pasur shumë të plagosur nga ana e vet dhe pasi armiku kishte marrë arratinë, Skënderbeu u lëshua me tërë ushtërinë në viset armike dhe i kënaqi dëshirat e saj me plaçkën e zakonshme dhe të ëmbël të luftës.

Katastrofën e Ferizit e pasoi fati aspak më i kënaqëshëm i Mustafajt. Kur Otomani mori vesh kërdinë e ushtërisë së vet dhe dëgjoi për pritat e Skënderbeut, me gjithëse e shihte që ikja e të vetëvet kishte qënë, në mos e dobishme, e nevojshme dhe se fati s'i jipte asnjë të drejtë që t'i qortonte për veprimet e tyre aqë me vënd, me gjithë këtë, duke u shtyrë nga një zëmërim edhe më i madh kundër Skënderbeut e duke mos i gjetur shpirti qetësi as natë, as ditë, e drejtoi tërë urrejtjen e mëndjen e vet vetëm e vetëm në çdukjen e atij burri dhe asgjë nuk dëshironte më tepër se sa fushat epirote, ku mendoi te se kish arësye për të marrë hakun e dëshiruar prej kohe për gjithë ato dëme të vjetra e të reja, pa ditur të keqen që e priste. Kështu një farë fuqie e errët po e tërhiqte pleqërinë frikamane prej natyre. Me gjithë këtë, plaku mburracak, për shkak të lëvizjevet hungareze që kishin marrë dhenë, atëherë nuk kish asnjë mundësi të çfrynte dufin e vet, prandaj vetëm sa e shante keq Huniadin dhe njëkohësisht i kërcënohej me të njëjtin [a]) tonë zëmërimi, duke përsëritur shpesh se jo një herë luftat hungareze kishin qenë shpëtimtare për punët e Epirit. Por, që të mos dergjeshin krejt të pashpaguara trupat e ushtarëvet të vet më trima dhe gjaku i porsaderdhur i tyre, ngarkoi që te merrej me këtë punë komandantin Mustafa, të cilin, pas kësaj, e përdori shpesh në këto vise, veçse pa fat. Dhe e mori tani këtë vendim kryesisht, sepse thoshte që radhët e ushtërisë së vet dhe

---

a) D.m.th. që përdori edhe kundër Skënderbeut

forcat e Ferizit ishin thyer pak më parë jo nga ndonjë trimëri e armikut, por nga mospërshtatja e vëndit, dhe kujtonte se nga ky pësim që patën e që u bë një mësim i dobishëm për ta, mund të merreshin masa për t'u mbrojtur mjaft mirë. Dha urdhër që ushtërisë së Ferizit t'i bëhej shtesë dhe të rritej numuri me gjashtë mijë. a) Pastaj po i jepte me zell porosi që të mos hynte në viset më të brëndëshme të Epirit, i shtyrë nga ndonjë mendim apo shpresë se punët do t'i shkonin mbarë, sepse atje mund të ishte kampi i armikut e mund të rrezikohej me siguri; vetëm të shkatërronte tokat e krahinës armike dhe të mendonte se do të fitonte mjaft lavdi, sikur pemët dhe viset e Epirit ta provonin ndër kohë ndonjë herë shpatën e fitimtarit e të shkretoheshin me zjarr.

Kështu Otomani po jepte këshilla, sikur të ish e mundur t'u paracaktoheshin ndigjonjësvet ato që do t'u duhej të bënin pastaj, kur të ishin me armë në dorë. Me gjithë këtë, kujdesi tepër i zellshëm i kapedanit nuk la asgjë nga këto pas dore; përkundrazi, ai bëri edhe shumë gjëra të tjera me vënd, pasi kontrolloi më parë gjëndjen e vendevet dhe natyrën e krahinës. Dhe me të vërtetë, me t'u futur ushtërit'e tij në truallin e armikut, dërgoi pa vonesë përpara, pa u larguar vetë gjëkundi nëpër fushë, treqind kalorës për të hyrë sa më thellë dhe për të parë çdo gjë në vënd, për të gjurmuar skutat e pritavet, duke i porositur që, po t'u dilte përpara ndonjë rrezik nga ana e armikut, të viheshin menjëherë në rrjesht dhe, duke bërë zap dëshirën për të sulmuar, të tërhiqeshin e të ktheheshin në vëndin e caktuar të kampit. Ai mendonte se kështu do të mund të veprohej pa rrezik dhe se armiku, i tërhequr pa e kuptuar në betejë, do të mund të dërmohej; dhe besonte se me të drejtë s'mund t'ia kishte frikën këtij armiku, sepse ishte më i pakët b) dhe s'mund të dilte me një numur më të madh në një veprim aqë të papritur. Pasi, pra, kalorësit e kujdesur e vërejtën mirë gjithë vëndin, njoftuan se kudo mbretëronte qetësia e s'kish rrezik gjëkundi. Barbari mbajti me vehte katër mijë kalorës dhe vendin, ku kish ndërmënd të qëndronte bashkë me forcat e tia, si një farë kampi edhe për të grumbulluar plaçkën, edhe për çdo ndryshim të papritur që mund të sillte fati, e rrethoi nga të katër anët me mjete mbrojtje dhe e forcoi edhe më lulen e luftëtarëvet. Si siguroi kështu kampin, vendosi pastaj roje nëpër disa maja malesh me sinjale të caktuara. Pas kësaj, pjesën tjetër të kalorësisë, e cila, kudo që shkonte, mbillte pa asnjë frikë rrënimin më të madh, e lëshoi kundër fushavet armike, duke ua bërë më parë të ditur që të gjithëvet me anë të tellallit se, kush nuk do të kthehej fluturimthi në kamp me të dëgjuar shënjën e borijes, që do të jepej për t'u tërhequr, do të quhej për këtë shkak edhe armik.

Dhe tani ai vënd fort i bukur po plaçkitej e pemët e gjithë të mbjellat po rrëxoheshin an'e kënd përdhe e po rënkonin nën hekurin e barbarit, si të ishin livadhe, dhe zjarret tërë tym të katundevet an'e mb'anë dukeshin sikur po thërrisnin shpagimtarin. Gjithë të mbjellat u thërmuan nga thundrat e kuajvet, — se ishte stinë vjeshte, — e toka e pafajshme dukej se do ta nxirte pa gjë mundin fatzi të bujqvet. Asgjë, që mund të shkatërrohej me hekur e zjarr, nuk

a) Ferizi u nis me 9 mijë. Pra, Mustafaj do të kishte 9+6 = 15 mijë.

b) Mustafaj i kish marrë vesh forcat e Skënderbeut nga Ferizi, ose edhe me ndonjë mënyrë tjetër.

mbeti më këmbë e pa prishur. Pasuria edhe më e pavlerë e fshatarëvet u plaçkit me të madhe, por njerës u kapën pak, sepse, nga shkaku se e kishin afër armikun, bujqit që guxonin të banonin atje ishin të rrallë, por edhe më të shumët e tyre, bashkë me gratë e fëmijët dhe me gjithë familjen e pasurinë më të çmuar, kishin shkuar nëpër qytetet e afërta.

Ndërsa barbari i egër, i urryer edhe nga vetë perënditë, po e vazhdonte kështu këtë farë fitoreje dhe po e kalonte kohën duke bredhur herë këtu, herë atje nga lakmia për plaçkë pa ndonjë shpërblim të denjë, Kastrioti, me gjithëse u lajmërua pakëzë me vonesë për këto, kish arritur ndërkaqë me katër mijë kalorës e me një mijë këmbësorë në Mokër dhe me gëzim ushtëria kish hyrë në ato luginat e njohura që ende kullonin gjak armiku. Atje, ndërsa po vërente pa bërë zë dhe pa një mendim të prerë po thuaj ato shtëpitë e zakonshme nga të katër anët, shpirti i kapedanit qëndronte si i shtangur para asaj shkretie të vendit dhe para asaj heshtjeje prej varri. Atëhere, për habi të të gjithëvet, një epirot, burrë me guxim të madh e me fat të mirë, që u kish shpëtuar duarvet të barbarëvet dhe që e zbukuronin dhe e bënin të shquhej plagët e shuma e gjaku i freskët, erdh e i ra më këmbë Skënderbeut, duke i kërkuar besë e duke ua ndezur të gjithëvet zëmrat me një nxitje krenare; ai thoshte se vëndi ishte shkretuar; se çdo gjë ishte përmbysur nga barbarët, që endeshin gjithëkund të shpërndarë sa andej këndej e të dhënë pas plaçkitjes rrënimprurëse; se kish mundësi, me pak mundim e me një fitore të pa përgjakur, t'i dënonin për të gjitha si të donin. Nga ky lajm kaqë i vyer, në vështrimin e parë, planet e kapedanit muarën krahë; por kur e pyeti më me kujdes këtë njeri për gjithë gjëndjen e punëvet dhe për vëndin e kampit [a]), u çudit me urtësinë e Mustafajt dhe filloi pikërisht për këtë ta lavdëronte. Prandaj e pa të udhës se me këtë armik duhej vepruar më me kujdes, dhe, që të mos bënte ndonjë gjë pa e menduar mirë, tha, ndërsa po e dëgjonin të gjithë, të mbledhur rreth e rrotull si kurorë:

«Unë e kam bërë zakon, o ushtarë, që të jap këshilla në mbështetje të vetë rrethanavet. Prandaj tani është nevoja që ne të këshillohemi së bashku dhe të nxjerrim prej gjëndjes që kemi përpara ato detyra, që secili nga ju do t'i gjykojë më të sigurta e më të ndershme, duke u nisur nga vetë përfundimi, që është mësonjësi i të gjitha gjëravet, dhe pa ia imponuar kujt mendimin me forcë. Ne kishim marrë vesh se barbarët janë lëshuar nëpër fushat tona e po enden si plaçkitës pa asnjë rregull, pa marrë asgjë parasysh, të shpërndarë sa andej këndej, e se çdo gjëje tjetër ia kanë frikën, kurse armikut jo. E kështu, duke më patur mua inisiator e shok në një qëllim e plan kaqë të dobishëm, ju e çveshët shpatën të gjithë kundër tyre. Tani s'kam përse të bisedoj me ju se ç'farë të re solli në planet tona ardhja në kohë të duhur e këtij burri, sepse ju e dëgjuat vetë të tregojë gjithëçka ngjet me barbarët. Një gjë s'do të mundë kush ta mohojë: në se dëshironi të merrni parasysh planin e barbarit lidhur me vendosjen e kampit e me gjithë ato roje të armatosurish, atëhere do ta kuptoni se ai nuk ushqen kundër jush, siç, ndoshta, besoni, qëllime të një hajduti, por të një armiku nga më dhelparakët. Prandaj ju duhet që të vepronі,

---

a) Kuptohet: të Mustafajt.

me sa mendoj unë, kundër armiqvet më me kujdes e më me urtësi, se sa kishit ndërmënd të vepronit kundër hajdutësh.

Ne nuk duhet ta drejtojmë sulmin e parë kundër plaçkitësvet me qëllim që të mos i japim shkak kapedanit të çlodhur për të sulmuar nga kampi dhe njëkohësisht për të fituar atëherë, kur ne vetë të shpërndarë do të ndjekim të shpërndarët, duke u dërmuar me turp prej kundërshtarit që do të na ndrydhë nga të dy anët. Ne duhet të sulmojmë kundër vetë fortifikimevet të kampit e në rast se trimëria këmbëngulëse, siç e ka zakon, do t'i asgjësojë ata dhe kapedanin do ta bëjë që të marrë arratinë, apo, dashtë Zoti i madh e i vërtetë, do të mund t'ua tregojë kokën e tij, pasi të jetë vrarë, turmavet të tjera të barbarëvet, atëhere me të vërtetë çdo gjë do të ketë marrë fund pa derdhur ju as pikën e gjakut. Sa për turmën tjetër të hajdutëvet, ata, të mbetur pa ndihmën e shokëvet të vet dhe të rrethuar hap pas hapi nga ju, kanë për të rënë në dorën tuaj të vdekur, ose, në daçi, të gjallë. Më në fund, hapni sytë, bashkëluftëtarë, mos ju mbërthejë ndyrazi në vënd për pretim të kampit lakmia e plaçkës, e cila shpesh e ka zakon që edhe ngadhënjimtarëvet t'ua rrëmbejë nga duart ndër sy e për turpin më të madh të tyre lavdinë e një armiku të shtrirë përdhe».

Ky plan i kryetrimit u pëlqye fort e u aprovua nga ushtarët. Dhe kështu u vunë në radhë si e donte puna më mirë. Rojet e barbarëvet i shikonin tani fuqitë që dilnin në shesh nga lugina e fshehtë dhe me flamujt që ngritën dhanë nga malet shënjën për kampin. Pastaj zëri i bories, që buçiti fort me njëherë, u dëgjua me mërzitje nga kalorësit që ishin shpërndarë nëpër fushë dhe po merreshin me plaçkitje. Shumë u kthyen e u futën në kamp para mbrritjes së kundërshtarit, njëkohësisht të tjerë po ktheheshin. Turfullima e ushtërisë që tanimë ishte afëruar, po u kallte tmerin me emrin e Skënderbeut. Shumë mbetën jashtë, të ngarkuar me plaçkë, të cilët Epiroti, duke arritur më shpejtë, po i shuante me goditje mbas goditjesh mu në portat e kampit, që po rrethohej nga çdo anë. U shpërndanë pothuaj që në sulmin e parë pengesat e kuajvet dhe rojet mburojëtare [a] dhe një zhurmë shurdhonjëse po bëhej nga ata që po hynin e njëkohësisht nga ata që kishin mbetur jashtë. Kur hynë përzier të gjithë e kampi u mbush kudo plot me armiq, s'mund të përdoreshin më. në atë ngusbticë vëndi, as shigjetat, as predhat; po luftohej fytafyt me shpata e në rastin më të mirë me disa topuza hekuri, një farë heshte e shkurtër që turqit e përdorin fort në luftë. Një pamje e paparë e barbarit në luftë: më një dorë mbante shpatën e më tjetrën plaçkën kobzezë; kaqë fort të pangopur e lakmonjës janë turqit për plaçkë.

I Krishteri po sulmonte gjithëmonë e më rreptë dhe kudo po mbillte tmerrin e vdekjen, gjersa Mustafaj, i cili qëndronte në një vënd më të siguruar të kampit, më fort si nxitës se sa si luftëtar, duke humbur shpresën e fitores, i dha vrapin kalit e, duke i sjellë shpinën kundërshtarit, mori sytë e iku nga porta që ishte shumë prapa luftonjësvet. Atëhere lufta kudo u bë më pak e furishme dhe gjaku i të tjerëvet [b] u derdh më pak, sepse ata që po luftonin, të raskapitur,

---

a) Më lart i quajti: «Lulja e të armatosurvet». Janë ushtarët që mbronin kampin rreth e qark.

b) D.m.th. i atyre që s'ikën me Mustafanë.

s'e quanin për turp zgjedhën armike, kurse të tjerët ua dhanë këmbëvet, duke ndjekur kështu me mënyrë të paevitueshme shëmbëllën e kapedanit. Shumë nga ata që dëshira për të plaçkitur i kish tërhequr më larg kampit, duke e marrë me mënd prej së largu fatin e shokëvet nga britmat armike që dëgjuan, po përpiqeshin gjithashtu të shpëtonin duke ikur nga t'u shihnin sytë. Por zor thuaj se shpëtoi kush i gjallë, sepse forcat shigjetare po ua vërtitnin me fuqi shigjetat mbi shpinë në kohën që po iknin dhe po e merrnin hakun me të madhe ashtu si mundnin.

Ka disa nga ata që thonë se në këtë betejë barbarët u grinë që të gjithë, përveç Mustafajt me disa nga paria. Me gjithë këtë, mua më duket më afër së vërtetës mendimi i atyre që thonë se ranë pesë mijë. Numuri i të kapurvet thuhet se ka qenë më i vogël, gjithë-gjithë e me zor 300, e këta gati të gjithë të shëmtuar keq e të pavlefshëm nga plagët, sepse ushtarët ishin jashtë masës ndezur në atë betejë e më të prirur për të çfryrë egërsisht, kur shihnin plaçkitjen e të vetëvet dhe vëndin të shkretuar. Nga kalorësit e fitimtarëvet ranë njëzet, nga këmbësorët pesëdhjetë, të cilët u dërmuan më tepër nga kuajt se sa u vranë nga shpatat.

Kështu, pasi Epiroti shtiu në dorë kampin, flamurët dhe gjithë plaçkën, u fut pastaj në viset armike dhe me plaçkën që u bë i vuri me kënaqësi në vënd dëmet që patën.

Marr vesh se gjatë po atyre ditëve, kur po korrëshin këto fitore kundër barbarëvet, Lek Zaharia, për të cilin kemi thenë pak fjalë më lart, u vra me të padrejtë nga Lek Dukagjini, bir i Palit. Ky qe një burrë i dëgjuar për sukseset e shuma që pati në qëllimet e veta të këqia; me gjithë këtë ai rridhte nga një babë shumë i mirë. Unë shoh se si arësye e grindjes e shkak i pusisë nuk ka qenë gjë tjetër veçse lakmia e prapë për të mbretëruar, ves ky i ëmbël që njerëzit e kanë në gjak. Këta ishin dy princër fqinj ndërmjet tyre; por Dukagjini, duke parë se Zaharia ishte pa fëmijë, pa asnjë shpresë për trashëgimtar legjitim, e çduku atë nga kjo botë dhe njëkohësisht bëri për vehte shpejt e shpejt e me mënyrë të kobshme pjesën më të madhe të mbretërisë së tij, duke menduar se ai që do ta pushtonte këtë i pari, kishte për t'u bërë kollaj zot i saj. Me gjithë këtë ai nuk mundi ta përmbushte krejtësisht dëshirën e vet të prapë, sepse banorët e Dejës, kryeqytetit e shtyllës së pamposhtur të mbretërisë, i qëndruan besnikë të patundur princit të tyre të çdukur dhe Bosën, nënën e të ndjerit, plakë tanimë dhe të pikëlluar pas vdekjes së të birit, e ndihmuan me gjithë shpirt. Më në fund ajo, e shtyrë nga fjalët dhe këshillat e disa miqve, shkoi në Shkodër e, duke parë se, si grua dhe plakë qi ishte, s'mund t'u bënte ballë si duhej detyravet të rënda të pushtetit, sidomos në atë gjëndje turbullie, vetë shkoi e iu dorëzua me gjithë mbretërinë venedikasvet, mbi të cilët ra kështu terë barra e rëndë e luftës së princërvet fqinj [a]). Pas kësaj fati po e sillte punën që Kastrioti të fitonte emër edhe në luftën fort të shënuar me venedikasit e me armët italjane.

---

a) Venedikasit, duke marrë nën mbrojtje Bosën, hynë në luftë me princët fqinj e me Skënderbeun.

Mustafaj, si një gjykatës jo i padrejtë kundrejt armikut të vet, me gjithëse i urryer, për të përligjur fatin e vet dhe të shokëvet përpara Muratit, po i përmëndte këtij me fjalë që e nderonin fort Skënderbeun trimërinë e pathyeshme dhe përvojën e përsosur të këtij burri në punët e luftës, duke përsëritur shpesh se, për t'ia mbledhur atij azgani, ishte nevoja për forca të tjera dhe për një luftë më të madhe; më kot, me mënyrën e gjertanishme, bënin prova kundër tij, se me ato mësymje të tilla e me shkretimin e vëndit, guximi i gjindjes epirote, prej natyrës së vet kryelartë, bëhej edhe më i madh; çdo pritë kundër vetë mjeshtërvet të pritavet kishte për të shkuar gjithashtu kot; ndër të krishterët po qiste krye e po ngjallej një farë përbuzjeje e heshtur për punët otomane me gjithë ato fitore që po korrnin me shumicë dita ditës. Ai mendonte që duhej ose të hiqnin dorë krejt nga armët, ose të bëheshin gati për t'i dhënë fund njëherë e mirë luftës me armikun.

Murati, me gjithëse lëvdatat për armikun ia vrisnin keq veshin nuk mund të shikonte në fjalët e Mustafajt ndonjë arësye frike, sepse ai e mbante mirë parasysh se gjithë ata që kish hedhur kundër armëvet të Kastriotit patën të njëjtin fat. Më nj'anë Ali Pasha, m'anë tjetër Ferizi, i cili meritonte shumë më tepër falje [a]), po e çfajësonin para prijësit trimërinë e pafat të këtij komandanti, duke i përmendur kërditë e veta më të mbëdha. Prandaj edhe ai ndryshoi mendim e, siç ndodh dëndur në raste fatkeqësish, kur njerëzit i kap shpejt neveria e betejavet, vendosi të merrte pak frymë nga lufta dhe të mos e ushqente më armikun me gjakun e të vetëvet, por ta shtynte luftën për aqë kohë, gjersa të nisej vetë, plak më fort kërcënonjës se sa luftëtar, për të kërkuar me armë në dorë lavdinë që priste më kot dhe çmimet e fitores së imagjinuar në hava. Me gjithë këtë i dha urdhër Mustafajt që ta përtërinte ndërkohë serish ushtërinë dhe të nisej për në Epir; por ai e porositi mbi të gjitha me mënyrë të prerë që të mos e sulmonte vëndin e kundërshtarit e të mos e ngiste kurrsesi Kastriotin, edhe sikur t'i paraqitej ndonjë rast i volitëshëm; vetëm të mbronte dhe të ruante nga armiku kufitë e popujvet të tij të nënështruar dhe të hapte sytë e t'i bënte katër se mos gënjehej e futej në luftë me të; përkundrazi, edhe sikur rruga e fitores t'i dukej e shtruar me lule, të hiqte dorë nga çdo shpresë për të.

Unë do të thoshnja se me të vërtetë Skënderbeun në këtë rast e shpëtuan perënditë, të cilat, qysh në fillim të luftës me venedikasit. i shtinë Muratit këtë mëndje.

Fati i Dejës më nj'anë e m'anë tjetër ardhja pothuaj në të njëjtën kohë e Mustafajt, e tronditën fort Kastriotin dhe bënë që tërë kujdesi i kapedanit të shqetësuar të përqëndrohej në një ngjarje kaqë të papritur. Me gjithë këtë, barbari, i cili e kish ngrënë një herë drunë, nuk e shqetësoi aqë fort, ndërsa fati i tmeruar i princit shumë të dashur dhe vdekja sa mizore aqë dhe e pikëllueshme e tij ia lëndoi si asnjëherë zemrën Kastriotit dhe pothuaj e treti nga hidhërimi. Por mërzitja e tij u bë edhe më e madhe, kur mori vesh planin e Bosës dhe interesimin [b]) e papritur të venedikasvet në këtë ngjarje, sepse komandantët e Dejës i kishin siguruar të gjitha, veça-

---

a) Sepse u ndodh në kushte shumë më të vështira.

b) D.m.th. ndërhyrjen. Duket që Barleti e ka zor të përdorë fjalët ekzakte për të mos rënduar Venedikun.

nërisht kështjellën, me një ndihmë shumë të fuqishme të qytetevet fqinje. Këndej lindi shkaku i gjithë grindjes dhe zanafilla e luftës ndërmjet tyre.

Epiroti e kish vdekje që venedikasit të pretendonin ndonjë të drejtë mbi mbretërinë e të ndjerit princ dhe dëshironte që këtë ta mbante për vehte, për arësye sidomos se transferimi nga ana e nënës në dorë të atyre i të gjitha të miravet që i ishin lënë kësaj nga i biri kur qe gjallë, ishte i pavlefshëm dhe vendimi i shpejtuar i Bosës nuk duhej, në bazë të ligjit, t'u shërbente atyre si arësye për të dhunuar vullnetin e djalit të saj. Dilte kështu në dritë se ndërmjet këtij e Zaharisë ishte përfunduar dikur një marrëveshje, sipas së cilës, kush të vdiste i pari, t'i linte tjetrit në zotërim mbretërinë, dhe se këtë marrëveshje ata ishin betuar që të mos e shkelnin kurrë. Unë ua lë kompetentëvet të së drejtës për të gjykuar se ç'farë drejtësie mund të ketë patur në këtë punë, me gjithëse gjykatësi i të gjithave, lufta, i dha kësaj fund me mënyrë ndoshta jo të padrejtë.

Kastrioti, në atë gjëndje dallgësh shpirtërore, po u turrej për hera e më rreptë forcavet të Mustafajt dhe po vraponte kudo me një ushtëri të pakët, herë duke bërë përpara me rrezik, herë duke u kthyer prapa pa rregull tek radhët e ushtarëvet të vet, duke u shtirë se po merrte kështu arratinë. Por më kot po përpiqej t'i mbushte mëndjen kundërshtarit, i cili ruhej fort për një luftë të pafat. E kur e pa se s'kishte asnjë shpresë për ndeshje dhe as ndonjë mënyrë për ta gabuar me mjeshtëri armikun, la atje në kufitë e visevet armike të gjitha fuqitë që kishte me vehte për të përballuar çdo rrebesh të pa pritur dhe sulm të barbarëvet, dhe vendosi që të merrej vetëm me gatitjen e luftës së Dejës. Kështu u drejtua me njëherë e me shumë pak kalorës për në Krujë dhe, kur e pa se çdo të drejtë të vet i duhej ta mbronte me armë, shpalli menjëherë një vendim për mbledhje ushtarësh e bashkë me disa nga paria e vet dolli e shëtiti kaluar gjithë vëndin për të kërkuar ushtarë. Mblodhi kështu një ushtëri shumë të fuqishme dhe pa humbur kohë e para se armiku të mund të kujdesej për drithin, i bëri Dejës nga të gjitha anët një rrethim shumë të fortë në formë kurore. Duke vepruar herë butë, herë ashpër, por duke mos lënë asgjë pa bërë, po i nxiste qytetarët me tërë kujdesin e vet për t'u dorëzuar, sepse kish frikë se, po t'i shkiste atëhere nga duart rasti për ta shtënë qytetin në dorë, mos lajmi që do të vinte në Venedik i shtynte etërit të kujdeseshin për luftë e të dërgonin ndihma më të mbëdha nga Italia. Me qëllim që të mos i egërsonte dejasit e të mos i bënte që t'ia ruanin më me ngulm besën armikut, nuk vuri dorë në shkretimin e vëndit, që përbën zakonisht fatkeqësinë e parë të qytetevet të rrethuara, dhe as që provoi ndonjë herë të merrte qytetin me forcën e përdredhorevet dhe me rrënimin e murevet e me anë të shkallëvet; vetëm ai u hoqi qytetarëvet çdo mundësi për të bërë korrjet e për të patur ushqime. Po i kërcënonte me urinë, e keqe kjo e zakonshme e rrethimit të gjatë, që ishte në të plakosur e sipër, dhe me gjithë të zezat që kishin për të vuajtur prej një kundërshtari, kur të detyroheshin më vonë të dorëzoheshin, duke kërkuar mëshirën e tij.

Kryeparët e krahinavet të sundimit venedikas dhe komandantët e qytetevet pranë, kur muarrë vesh rrethimin e qytetit, njoftuan për të gjitha këto senatin dhe, në bazë të dekretit që muarën, mblodhën

nga çdo anë ndihma të shpejta si nga ushtarë epirotë, si nga ilirikë a) e italjanë, të cilët mbaheshin gjithëmonë nga etërit si roje të zakonshme në vëndet më afër armikut, dhe u bënë shpejt e shpejt gati për t'i dhënë me njëherë fund rrethimit. Ata i ndihmuan gjithashtu shumë dhe ua shtuan fuqitë edhe dy burra epirotë, Lek Dushmani dhe Pjetër Spani, të cilët, me gjithëqë i patën dhënë fjalën Skënderbeut se do ta ndihmonin kurdoherë kundër turqvet dhe se nuk do ta linin ndonjëherë pa iu ndodhur, prapësëprapi muarrë pjesë në këtë gatitje nga miqësia shumë më e vjetër me venedikasit. dhe në radhë të parë nga që ishin gjithashtu fqinj me Drishtin e me disa qytete të tjera të tyre dhe të shtërnguar për t'i ndihmuar nga një detyrim i vjetër shërbimesh shumë të mëdha.

Skënderbeu nuk u trëmb aspak prej asaj lufte aqë të rëndë, që po shpërthente nga të katër anët; përkundrazi, ai e priti me kënaqësi, pa ia vrarë veshët, dhe rregulloi çdo gjë me kujdes. Ndau shpejt e shpejt forcat e veta, të cilat ishin lart nga 14 mijë vetë; shtatë mijë kalorës, se kaqë bëheshin gjithë-gjithë, dhe dy mijë këmbësorë i caktoi për armikun e ri, kurse pjesën tjetër të forcavet të veta e la për rrethimin e qytetit, nga i cili kish vendosur të largohej pa pritur mirë lajmin për ardhjen e ushtërisë kundërshtare. Kështu urtësia e kapedanit të pathyeshëm i ndau forcat më trish, kurse guximi i shtuar marrëzisht nga shpresa e kotë se punët po u shkonin mbarë, u dha zemër të gjithëvet. Dejasit, kur panë se Skënderbeu po largohej, kujtuan se shpëtuan nga rrethimi. Ushtarët bënin roje si me dembeli para portavet, të armatosurit i shikonje më të rralluar nëpër muret dhe shpesh herë qytetarët prisnin përmes portavet të hapura kundërshtarët. Për çdo gjë tregohej më pak kujdes dhe vetëm uria, që tanimë po afrohej, e mundonte fort njerëzinë, sepse ajo nuk mund të mposhtej as me anë të guximit, as me anë të shpatës. Me gjithë këtë, atyre u jepte një fuqi të pamposhtur dhe i bënte që të duronin edhe vuajtjet më të rënda, turpi për besën që kishin dhënë njëherë, dhe i ushqente si të thuash zëmrat e njerëzvet një farë shprese e afërt, sepse po merrnin vesh se forcat e të tyrevet ishin duke ardhur me shpejtësinë më të madhe për t'ua zbutur vuajtjet e për t'i dhënë fund rrethimit. Ata nuk besonin gjithashtu se ushtëria e Skënderbeut mund të matej me ato fuqira dhe po e prisnin të sigurt lajmin e fitores së dëshiruar, me sy të kthyer në çdo drejtim e me hall të madh në zëmër. Kështu ngjet pothuaj me të gjithë njerëzit, që i lënë punët më fort në dorë të fatit dhe i besojnë atij më tepër se ç'duhet.

Edhe gëzimi i Mustafajt, nga ky rrebesh në punët e epirotëvet dhe nga mosprania e Skënderbeut, ishte fort i madh. Guximi i tij, ende i thyer, po rritej tanimë dhe çdo kujtim për fatin e mëparëshëm u mbulua nga një harresë e heshtur. Barbarit, i cili ish tërë qef e tregohej më fort i zellshëm për rastin që i paraqitej se sa për urdhërin që kish marrë, ia donte zëmra fort që t'i sulmonte rojet e armikut të lëna atje e ta shkonte në thikë ushtërinë pa krye, të dobësuar për shkak të shokëvet që porsa ishin larguar, duke e ndarë fitoren kundër kapedanit të urryer me venedikasit. Por porositë e rrepta të Otomanit dhe shëmbëllat e shuma të të tjerëvet, që ishin

---

a) Sllav

treguar të pabindur ndaj tij, e bënin që t'i thërriste mëndjes e ta sillte në vënd. Prandaj, megjithëqë besonte se Murati nuk do t'i hidhte ndoshta poshtë këto plane kaqë me vënd, mendoi se do të ishte më brënda që ta quanin të ngathët për shkak të urdhërit të tjetërkujt se sa fatbardhë për guximin e tij të tepëruar.

Gjatë kësaj kohe, ndërsa ushtëria e venedikasvet, e grumbulluar pranë qytetit të Shkodrës, që është kryeqyteti i gjindjes, po e zgjaste me gatitjen e materialevet të asaj lufte, Skënderbeu me ushtëritë e veta, të gatitura që më parë, kishte kaluar lumin e Drinit dhe, duke u dalë përpara planevet të armikut, shënjë kjo guximi e besimi fort të madh, po vazhdonte udhën për t'u përleshur me kundërshtarin mu në zëmër të truallit armik. Venedikasit s'e deshën vehten e, duke ngarë me të shpejtë nga kampi, i duallë përpara me flamuj të çpalosur. Zhurma nga të katër anët e ushtarëvet të armatosur dhe buçitja e birievet, që dëgjohej aqë fort, tregonin se kundërshtarët ishin tani duke mbrritur si njera, si tjetra palë. Dhe ndienjat e armiqësisë e pasionet krenare po vlonin tani përsëri në zëmër të burravet; sytë e ushtarëvet lëshonin flakë dhe turfullima, ky tregonjës mërish, po dëgjohej kudo qartë. Nuk mbetën pa u bërë edhe kushtime e lutje gjithëfarësh si publikisht nga kapedanët, si privatisht nga secili. Secili besonte se lufta e vet dhe çështja që mbronte ishte më e dreitë. Të gjithë ishin të mëndjes se dhunës i duhej dhënë fund e se me të drejtë u duhej të luftonin, Epiroti për të ruajtur zotërimin e qytetit që iu muar padrejtësisht, venedikasit për t'u qëndruar në besë atyre, që kishin marrë nën mbrojtje. Epirotëvet ua shtonte guximin kujtimi i sa e sa suksesevet të korrura nga hera kundër barbarëvet dhe fitorja e shkëlqyer që sapo ia kishin arritur kundër Mustafajt; venedikasvet, me gjithëqë kishin siguruar me kohë çdo gjë që do t'u mjaftonte për të bërë një luftë edhe më të gjatë dhe që do të mund t'u jepte një shpresë jo të kotë për fitoren, prapësëprapi u dukej se, edhe sikur t'u kundërshtonin perënditë e të thyheshin në atë betejë, nuk do ta humbisnin aspak kurajën e nuk do t'i lëshonin pe armikut, sidoqë të përfundonte lufta, sepse e shihnin se fuqitë e pathyëshme të etërvet ishin shumë më të afta për të ripërtëritur e gatitur luftra të paprera dhe për të bërë pastaj gjithëçka shkrumb e hi, duke e kthyer rrethimin e Dejës në rrethim vdekjeprurës për Kastriotin. Me gjithë këtë ishin në hall të madh për fatin tepër të mjeruar të të rrethuarvet, sepse kishin marrë vesh se atje ish lënë për rrethim një fuqi shumë e madhe të armatosurish.

Kundërshtarët po e shikonin tani qartë në fytyrë njeri tjetrin dhe koha e betejës po afrohej. Një qetësi e çuditëshme pasoi atëhere nga të dy anët pas një heshtjeje të menjëherëshme. Ngulën në tokë flamurët e zunë vënde të përshtatura për kampin e përkohëshëm, ku edhe ushtarët të merrnin vehten, edhe kapedanët, me këshillat e nxitjet e tyre, të frenonin burrat trima e t'u jepnin zëmër frikamanëvet.

Kujdesi i ushtërisë venedikase i ishte lënë në dorë Daniel Jurić Sebençinit, të cilin e quajnë zakonisht Vojvodë, burrë i papërtuar e i rrahur në punë të luftës. Ky, pasi i caktoi secilit radhën dhe pa se çdo gjë ishte gati kundër armikut, ia filloi kështu:

«Mjafton që shpirti i vdekatarëvet të ëmbëlsohet një herë nga ndonjë farë mbarësie dhe guximi i marrë i tyre i bën të kujtojnë se

u lejohet çdo gjë. Si rrjedhim, mëndja që mezi e zotëron vehten dhe që s'mbetet e kënaqur me fatin që ka përpara, turbullon, duke u harbuar sa andej këndej, qetësinë e të tjerëvet dhe gjuan me lakmi luftrat, gjersa më në fund i paguan shtrenjt planet e veta të pavënd, duke mbaruar mos më keq. Shëmbëllën e kini para syve, ushtarë. ja, këtë kundërshtarin tuaj këtu, hem dhi e zgjebur, hem bishtin përpjetë, të cilin guximi kobzi e fati që i ka qeshur, e kanë shpënë gjer atje, sa që të guxojë të mbjellë nga dita në ditë luftra pas luftrash e të ndezë ata princër, të cilëvet, po të rrijë t'i numurojë të mirat e tyre për të, s'do t'i mbetet asgjë me përjashtim të guximit të tij të marrë, që të mos ua detyrojë. Por aqë fort e ka verbuar egërsia e natyrës së tij në vlerësimin e gjëravet, sa që sot është nevoja për ne të qëndrojmë me armë në dorë kundër tij jo vetëm si armik për mërira të përbashkëta, por edhe për mërira personale. Dhe me të vërtetë, ne të gjithë mund ta mbajmë parasysh fatin e dejasvet e zëmrat tona mund t'i çojë me plot të drejtë peshë mëria jonë. kujdesi për shokët tanë. Atje janë fëmijët tuaj, shkodranë, roje për mbrojtjen e qytetit, atje, në atë rrethim, janë vëllezërit e shumëve nga ju, atje ndodhen farefis e të afërm trima, si ilirikë, ashtu edhe italjanë; këtyreve, të zënë në befasi nga armiku i pabesë dhe të ndrydhur nga nevoja për çdo gjë, s'u ka mbetur më asnjë shpresë tjetër, përveç asaj që kanë tek ju. Ju, duke vështruar të pikëlluar larg nga muret, po ju presin me ankth e dyshim në zëmër. Ja se trimëria juaj sot do t'ua shpëtojë atyre lirinë, ja se, duke prerë çdo shpresë, do të jetë nevoja t'i shtrohen me shëmti zgjedhës armike dhe t'i luten për jetën e vet Katriotit fytyrërreptë, që zor të gjesh njeri më të pamëshirëshëm e më të pashpirt në fitore, sepse, i edukuar për një kohë të gjatë me barbarët, ia kalon çdo egërsie. Dhe me të vërtetë, që të hesht për të tjerat, a ka gjë më të madhe, më të pavënd se ky guxim i çmëndur? Ai s'lë gjë pa bërë për të pushtuar gjithëçka me prapështi, ai po e çfajëson, me pretekstin e paktevet, lakminë e vet kriminale për të mbretëruar, ai u ndalon njerëzvet, për turp e faqe të zezë, që t'i lenë gjërat e veta në dorën ku u pëlqen e u heq të drejtën e vetë lirisë, Po pëlcet nga inati kundër venedikasvet, që dejasit i kanë preferuar para tij, e është ngritur kundër vendimit të lirë të nënës për të mirat e djalit të saj të vdekur. Por lakmia, siç e shikoni, dhe efshi i zëmërimit e kanë verbuar aqë fort këtë njeri, sa që të rendë si i marrë me vrap nga mëria dhe urrejtja drejt rrënimit të vet. Ai s'ka qënë i zoti as të priste të pakën të kujdesej për këtë luftë sa të përzinte më parë armikun barbar, që e ka gjithënjë në kufitë e mbretërisë së vet, e pastaj t'i hidhte të gjitha forcat kundër venedikasvet që urren. Ai s'e pa të arësyeshme që të ndeshej me ne para qytetit të rrethuar me forca më të mbëdha, por i shpërndau gjithëkund fuqitë e veta ky kapedan i rrahur në punët e luftës dhe kështu ai ka menduar më fort për të mirën tuaj se sa për të mirën e vet. Dhe ndërsa po ia brejnë shpirtin telashet që i sjellin më nj'anë Mustafaj, e m'anë tjetër rrethimi i Dejës, kundër jush ushtërinë e vet e ka ruajtur më fort për kurban se sa për armik.

Hani, pra, ju që jeni aqë shumë, shkojini thikën kësaj turme të pakë luftëtarësh barbarë, vërini përpara këta mëndjefryrë të marrë që të detyrohen ta pohojnë luftën e tyre të padrejtë. Po u dërmuan këta, s'mbetet më asnjë frikë se mund t'ju nxierrin telashe forcat e

tjera armike që rrethojnë Dejën, sepse ne do ta vazhdojmë suksesin tonë pa u ndalur dhe me flamujt nga hera çpalosur dhe, duke ia përmbysur planet armikut, do ta sulmojmë të parët dhe do ta fusim ndërmjet dy zjarresh me ndihmën që do të shpërthejë nga ata të qytetit. Kështu me qetësinë më të madhe do ta kemi fitoren në dorë».

Fjala që mbajti Skënderbeu thonë se nuk ka qënë me një ton të tillë armiqësor, as e përshkuar nga kënaqësia për krimet e tjetrit, por e matur dhe më e butë dhe gati me këtë përmbajtje:

«Në është apo jo e drejtë arësyeja e luftës që kemi ndërmarrë, o ushtarë, këtë ne nuk do ta linim për ta shqyrtuar e vendosur sot, që kemi armët në dorë dhe armikun përpara, sidomos kur e dini se armët jua kam dhënë unë vetë; prej meje s'kini patur kurrë shkak të ankoheni se kam lejuar të merren nëpër këmbë të drejtat tona, apo se u kam rënë më qafë kot të tjerëvet. Por, me qënë se ndër të gjitha punët, që duhet të kryhen, një gjë e mundon shpirtin e njerëzvet dhe e shton shqetësimin e ushtarëvet, d.m.th., para se të çveshin pallat dhe të përleshen me kundërshtarin, ta dinë se nga ç'anë është më tepër e drejta dhe se a duhet që ju të luftoni vetëm kundër armikut apo edhe kundër perëndivet, unë nuk kam kundërshtim, o qytetarë, që, në rast se ju, me gjykatës cilindo prej jush, e dënoni qëllimin tim si të pavënd e mua më quani një inisiator fort të zellshëm lufte, të marrim sytë dhe të ikim me një herë, sepse unë s'jam nga ata që t'i tërheq njerëzit në rreziqe pa ditur se ç'bëjnë dhe t'ua filloj grindjeve të reja me venedikasit, në këtë gjëndje stuhie të mbretërisë sime dhe të punëvet të Epirit, për ndonjë qëllim prej kokëngjeshuri. Por qëllimit tonë s'mund t'i bëhet një akuzë e tillë dhe arësyeja e luftës që kemi përpara duket sheshit që është e drejtë dhe gjithashtu e domosdoshme; prandaj askujt nuk i intereson më shumë se ju të bëni, me trimërinë dhe guximin e paepur, që luftën tuaj ta tregojë edhe më të drejtë vetë përfundimi i saj fatbardhë, se s'ka gjë më të turpëshme, më kundër dinjitetit mbretëror për burrin trim, se sa të durojë nga frika që të drejtat e tij të shtihen në dorë nga të tjerët, që të rrijsh, siç i thonë fjalës, duar kryq, kur e sheh se gjithë e drejta qëndron në armët.

Ju të gjithë e dini mirë se ç'dashuri e miqësi të madhe kam patur unë gjatë gjithë jetës me Lek Zaharinë, vdekja e të cilit sot, sa mizore, aqë edhe pikëllonjëse, ka ngritur më këmbë gjithë këto ushtëri. Ne, të shtyrë nga dashuria e flaktë që kishim për njeri tjetrin, lidhëm, me pëlqimin tonë të përbashkët, këtë marrëveshje: Kush nga ne të vdiste i pari pa fëmijë, t'i linte tjetrit, që do të mbetej gjallë, mbretërinë për ta patur në bazë të së drejtës së marrëveshjes. — Ai u nda nga kjo jetë më përpara, sepse kështu e desh fati. Venedikasit kanë shtënë në dorë mbretërinë e tij, kurse unë kam mbetur vetëm trashëgimtar lotesh. Në bazë të kësaj marrëveshjeje, unë hiqnja dikur vetë dorë nga gjëja ime, se vdekja është një fat i zi për të gjithë dhe mund të më kish rrëmbyer mua të parin. Por tani s'kam ndërmënd të heq dorë nga lufta, veç se po të thyhem me kundërshtim të perëndivet, apo pasi të ken fituar përsëri të drejtën e zotërimit të Dejës. Asnjeri, që s'e kanë lënë mëntë, nuk do të ma hedhë mua fajin për këtë luftë, që na e imponon një arësye kaqë fisnike. Asnjeri

nuk do të çuditet për armët e ngritura kundër të krishterëvet, kundër venedikasvet fqinj, sepse ata na detyruan që t'i rrëmbenin me plotë të drejtë dhe gati na i dhanë vetë në dorë. Ne po mbajmë të rrethuar qytetin e njerëzvet të një gjaku dhe shokë me ne jo me ndjenjën e armiqësisë në zëmër, siç kujtojnë ata, jo nga ndonjë lakmi mbretërimi dhe gjakderdhjeje, por që t'ua heqim atë nga duart armiqvet dhe që t'i bëjmë qytetarët bukëshkalë ta pohojnë gabimin e tyre prej kokëfortësh. Ne kemi zbritur në shesh të luftës kundër armiqsh, që na kanë rënë të parët më qafë. Prandaj përvishuni qëllimit të bukur për të mbrojtur nderin tuaj me besim të patundur në zëmër.

Një plaçkë mjaft të madhe lufte mund të mendohej se do t'i sillte fitimtarit pushtimi i Dejës, që kemi përpara. Por asnjë arësye e tillë ju lutem, le të mos ju armatosë ju në këtë luftë; arësyet e tilla janë zakonisht dëshira njerëzish lakmitarë dhe shtytje turme të ulët. Burrat trima le t'i nxisë vetëm zegthi i dashurisë për lavdinë e dëshiruar, me gjithë se ju do t'i kini të gjitha, po të fitoni sot. Dhe me të vërtetë, po t'i japim dërmën këtij armiku, për së shpejti ata të qytetit, të mbetur pa shpresë për aleatët dhe të thyer nga vetë uria, kanë për t'ju pritur si fitimtarë me dyer të hapura. Sa për fitoren, veç, unë s'kam ç'tju them juve, burra që jini mësuar të fitoni. Armiku është i ri, e re edhe lavdia. Por a nuk na e kalojnë ne nga numuri venedikasit? Po. Por a mos vallë ju, nga hera më të pakë, nuk e kini patur gjer më sot lavdinë e luftës kundër armikut? Ushtari i shkëlqyer nuk e quan të denjë fitoren, kur nuk shquhet secili në trimëri dhe kur secili nuk kthehet në shtëpi i mbuluar me lavdi. Ç'rëndësi ka numuri më i madh i forcavet të tyre? Ata ndryshojnë nga shpirti po ashtu siç ndryshojnë nga gjuha, nga veshja dhe nga praktika e armëvet. Ata janë një ushtëri llum, e përbërë nga fundrina gjithëfarë gjindjesh ku ilirikë, italjanë, epirotë, me zakone të ndryshme, ndjekin të pasprovuar po ata flamurë [a]). Britma e atyre burrave në luftë nuk do të jetë e njëjtë, nxitjet e komandantëvet do të shkojnë krejt kot. Prandaj, pra, o burra, shporrini që me sulmin e parë dhe shpërndaini këta, të gatëshëm më fort për t'ua mbathur se sa për të luftuar dhe përtëritni me lavdinë e sotme gjithashtu kujtimin e bukur të gjithë atyre fitoreve kundër barbarëvet. Me gjithë këtë, ne duhet të tregojmë një mëri më të përmbajtur kundër këtij armiku dhe një zëmër më të prirur nga mëshira. Robrit merrini me vehte të dorëzuar, por mos i përlyeni duart tuaja fitimtare, për shkak të çfrenimit te luftës dhe të valës së zëmërimit, me gjakun e tyre, pasi të jenë dorëzuar, sepse nuk e kemi punën me barbarë apo me njerëz të egër, por me të krishterë, kundër të cilëvet ne luftojmë me të drejtë për të sprapsur dhunën e për të jetuar në paqë».

Me këtë fjalë të matur Skënderbeu ua ndezi edhe më tepër dëshirat ushtarëve dhe i bëri krejt për vehte zëmrat e tyre, sepse me këtë sjellje të pashoqe ai tregonte qartë kujdes jo vetëm për të vetët, por edhe për kundërshtarët. Atëhere u derdhën rreth e rrotull tij radhët e ushtërisë dhe po ngrinin në qiell qëllimin e kapedanit të vet. Gjithësecili thoshte se ishte gati të luftonte në çdo rast jo vetëm për t'ia ruajtur, por edhe për t'ia rritur lavdinë. Armëvet të venedikasvet

---

a) D.m.th. janë nën të njëjtën komandë.

nuk duhej t'ua kishin aqë shumë frikën, sa që të harronin nderin e vet, duke i mbiçmuar ato. Do të ishte një fyerje për gjithë popullsitë që kishin nënë vehte, sikur të lihej pas dore pa u shpaguar, për mungesë gatishmërie, turpi i Dejës. Prandaj s'duhej t'i lëshonte zëmra në atë gjëndje të tronditur e në atë luftë të dyfishtë. Njerëzit s'kishin për të bërë asgjë, sikur ta ngadalësonin hovin e vet krenar me gjithëfarë arësyetimesh dhe sikur ta matnin çdo punë me anë të mejtimit të thatë. Burrat trima duhet të jenë të guximshëm, të hidhen në rreziqe ballë përpjetë dhe nuk duhet të zmadhojnë frikën, duke shikuar gjithëmonë prapa, as duhet të gjykojnë të këqiat, që njeriu s'mund t'i parashikojë, me mëndje të tronditur. Trimëria është gatuar me domosdojën dhe shumë gjëra mposhten nga hera me zëmërimin dhe me furinë e ushtarëvet, kurse një shpirt i qetë e i çkujdesur s'do guxonte të vepronte kështu. Shumë varej pastaj nga perëndité, të cilat i ndihmonin zakonisht luftës me të drejtë; por edhe sikur shpëtimi të mbështetej vetëm në shpatë të burravet, puna e Epirit do të ishte mjaft e siguruar nga vetë besimi i fortë dhe bashkimi me zëmër i popullsivet. Më në fund, Murati ishte i zënë me luftën hungareze, fuqitë e venedikasvet e dinin që ishin të mbëdha, por raca italjane, sa më larg shtëpisë që ta shpinje, aqë me më pak gatishmëri të vinte pas.

Këto e shumë të tjera si këto përsëriteshin shpesh nga ushtarët pa ndonjë rregull, ashtu siç ia thoshte zëmra secilit, dhe me qëllim që me shërbimin e vet t'i hynte në zëmër kapedanit që po i digjonte. Ai, pasi i lavdëroi të gjithë një për një për vullnetin e tyre, u dëgjua të thoshte me shaka e me të qeshur: «Me të drejtë mund të qortohet natyra, që nuk i falë racës epirote me një shpirt kaqë të lartë një fat më të madh». Pastaj, pasi i porositi që t'i bënin shërbimin e duhur trupit dhe pasi i mori të gjitha masat, zbriti në shesh të luftës, me zëmër të gëzuar e me besim si asnjëherë, në orën e gjashtë po thuaj të ditës. Shigjetarët dhe ata me armatim më të lehtë i vuri përpara flamurëvet, pastaj këmbësorinë me armatim më të rëndë e ndau nëpër krahët; në secilin prej këtyre vuri nga dy mijë kalorës. Qendra iu la në dorë Tanushit. Këtu gjithashtu u përzien me kalorësinë disa këmbësorë. Sa për ndihmë rezervë nuk u kujdes fort, sepse ai e pandehte fitoren të sigurtë dhe armikun, para armëvet të veta, jo aqë të fortë sa ia tregoi pastaj, kur filloi beteja, Marsi [a] i egërsuar dhe fytyra e vendosur e venedikasvet. Po aqë kujdes u tregua edhe për mbrojtjen e kampit, i cili u la i zbrazur, me një roje të pakë, që zor ta ruante edhe nga plaçkitës të paarmatosur.

Ky besim kaqë i sigurt i kapedanit nuk do t'i shpëtonte dot qortimit për guxim të tepëruar, sikur të mos e kish mbështetur mbrojtjen e vet të vërtetë në forcat që rrethonin Dejën. Ai pat vendosur, d.m.th., që, po ta shikonte armikun më të madh nga ç'e priste, të

a) Perëndia e luftës, (d.m.th. lufta)

tërhiqej tek ato, me qënë se as numuri i ushtarëvet, as vetë natyra e vëndit nuk ia mbushnin mëndjen që ta forconte kampin atje. Por ky plan do të ishte edhe më i padenjë për urtësinë aqë të madhe të këtij burri. Dhe me të vërtetë, me këtë mënyrë, po të thyheshin, më shkatërrim do të sillte ikja se sa guximi i patundur për të qëndruar aty në vënd, për arësye se më nj'anë venedikasit fitimtarë, që do t'i ndiqnin këmba këmbës të shpërndarë, m'anë tjetër kalimi i Drinit, që do të bëhej më i vështirë në një pështjellim a) aqë të stuhishëm, do të përpinin gjithëçka që do të mbetej. Prandaj, si rrjedhim, del që të themi se trimëria, e cila s'ish mësuar të thyhej, e kish vendosur shpresën vetëm në vehten e vet.

Venedikasit, gjithashtu, përpara flamurëvet vunë heshtëtarë dhe i rregulluan krahët sipas shëmbëllit të kundërshtarit. Danieli e zgjodhi vëndin e qëndrimit të vet në të djathtë dhe aty rreshtoi një roje shumë të fuqishme ilirikësh; disa italjanë kalorës me armatim të rëndë i vendosi në ballë dhe pas vetë krahut. Kolë Humoi shkodrani, që zinte vëndin e dytë në drejtimin e kësaj lufte, u vendos nga e majta bashkë me qytetarët e vet përballë Moisiut dhe ushtërisë dibrane. I vllai Andrea bashkë me Simeon Vulkathanin mbajti qëndrën. Këtu radhët e ushtërisë formonin një ujem prej gjithë farë ushtarësh e pengoheshin më fort se sa mbroheshin nga një roje e padobishme. Venedikasit ishin më pak se 13 mijë. Me këto forca u bë sulmi. Beteja u fillua prej heshtëtarëvet që shigjetarët i shtynë me sulmin e parë; por, kur u afëruan dhe shigjetat s'pinin më ujë, atëhere ata që ishin të armatosur me mburoje të fuqishme bashkë me të tjerët të armatimit të lehtë çveshën shpatat e iu lëshuan armikut për t'u kacafytur. Të tjerët i rrethoi me njëherë Kastrioti me kalorësit dhe, pasi i tërhoqi pakëzë për nga prapa, ua bëri atyre përsëri më të dobishëm përdorimin e shigjetavet. Heshtëtarët, të cilët i kundërshtonin më me guxim armikut, për shkak se gjokset i kishin të siguruara me hekur dhe ishin të mbuluar me pancirë, u lëshuan e u dhanë shpresë të tjerëvet se puna do të mbaronte me sukses. Atëhere u derdh për rreth gjithë ushtëria me një britmë shumë të madhe që u lëshua nga të dy anët. Epiroti qëndronte më lart edhe nga numuri, edhe nga trimëria e kalorësvet. Vëndi nuk ishte një soi i përshtatur si për njerin, si për tjetrin, sepse lufta bëhej në një fushë të gjerë dhe të hapët, pranë brigjevet të Drinit. Venedikasi qëndroi për pakëzë po aqë i paepur më fort për shkak të forcavet se sa të guximit. Dhe rreth vëndit, ku qëndronte komandanti ilirik, u luftua për një kohë të gjatë me një fat që i qeshte herë njerit, herë tjetrit, gjersa Skënderbeu, duke ngarë kalin për atje bashkë me disa kalorës të pakë, u hodh në mes të ushtërisë armike dhe ia hoqi Venedikasit shpresën e fitores nga duart, pasi shumë i la të plagosur e shumë i bëri t'ua mbathnin nga frika. Por Ilirikët u grumbulluan menjëherë në një vënd nga qenë e s'qenë, se shpejtësia e këtij mileti s'ka shoqe, dhe pasi e forcuar vëndin e qëndrimit të kapedanit me një roje më të dëndur, ia mbyllën rrugën armikut; me gjithë këtë ata më tepër mbroheshin se sa luftonin.

---

a) Këtu: tërheqje të parregulltë.

Gjersa krahët po bënin një luftë ende pa një përfundim të prerë, qendra e ushtërisë së të dy anëvet bënte më fort sehir se sa luftë. Por, kur Topia e pa se krahu i djathtë i kundërshtarëvet ishte mjaft i rënduar, u lëshua me të shpejtë, i nxitur edhe nga shëmbëlli i Kastriotit, mu në mes të tyre dhe dolli m'at'anë me kalorësit e zgjedhur e me një pjesë të këmbësorisë, duke u kallur një tmerr të ri. Atëhere ilirikët, të cilët ishin vendosur në ballë kundër armikut, nuk mundën t'i duronin sulmet, por kaluan në krahun e djathtë, duke mbrojtur vehten. Kështu ata nga njera anë tradhëtuan shokët, nga ana tjetër ia bënë më të madhe vështirësinë Skënderbeut, që po sulmonte vëndin e qëndrimit [a]). Po këtë gjë bëri edhe pjesa tjetër e këmbësorisë, e cila u shpërnda e mori arratinë për të shpëtuar kokën, duke qënë inferiorë kundrejt kalorësisë epirote. Kjo bëri që kalorësia shkodrane, e mbetur pa mbrojtje dhe e ndrydhur nga armiku, të rrethohej. Të dy komandantët u zunë robër, bashkë me ta edhe shumë të tjerë, që kishin mbetur nga forcat këmbësore dhe që e kishin humbur shpresën për të shpëtuar me anë të armëvet, prandaj edhe iu dorëzuan kundërshtarit. Por këta u bënë shkak që t'i zinte tmeri edhe turmat e tjera, të cilat kishin frikë se mos Epiroti çante radhët e sulmonte nga prapa krahëvet, duke i mbyllur në mes e duke i shtypur egërsisht. Por kjo gjë, që i shtinte tmerin të mundurit, nuk i shkoi ndër mënd fitimtarit, se sukseset ua marrin mentë njerëzvet. Dhe me të vërtetë, me zëmër të mbushur plot gaz për fitoren, ai s'pyeste më aspak për më tutje, por mjaftohej vetëm me armiqtë e lidhur që kish përpara dhe që ua tregonte me kënaqësi të tjerëvet për t'i bërë sehir. Edhe Kastrioti ua kish hequr fillin gjithë gjëravet të tjera dhe e kish harruar gjithë turmën e ushtarëvet të zakonshëm, sikur të mos e quante të denjë gjakun e tyre, duke e përqëndruar tërë vëmëndjen e vet tek kapedani. Por radhët e ushtarëvet aqë trima bënin që ta kish të vështirë të afrohej ky burrë dhe t'i shkonte kot trimëria.

Vëmëndjen e të gjithëvet në atë luftim e tërhoqi Moisiu dhe Shkodrani nga krahu i djathtë. Atje derdhej shumë djersë dhe rreziku ishte shumë i madh, sepse këta, sikur të jepnin ndeshjen vendimtare për gjithë luftën, po sulmonin, duke marrë e dhënë goditje, të ndezur nga një urrejtje shumë e madhe e pa marrë frymë. Me fuqira të barabarta luftuan për disa kohë. Por kuajt dhe burrat dibranë, të këputur nga lodhja që po ua shkundte fuqitë për goditje dhe gati të thyer, do të ishin tërhequr dalë nga dalë para armikut, sikur Moisiu të mos i kish bërë ta ndjenin turpin për frikën e lodhjen, ndërsa po tërhiqeshin, dhe sikur të mos i kish kthyer në mjeshtër të fitores, kur ishin gati të thyheshin, duke u bërtitur:

«Ç'është kjo plogështi, burra? Ç'është kjo sjellje dëshpërimi nga një frikë e pazakonshme? A ka ndodhur ndonjëherë që dibranë ta lërë i gjallë vëndin që i kanë caktuar? A ka ndodhur që t'ia lërë lavdinë e luftës armikut? Ku është ajo ushtëri, që shkatërroi fuqitë e Ali Pashës, që i vuri frenë kryelartësisë së Ferizit, që dërmoi forcat e Mustafajt dhe i mbushi shtepitë epirote me plaçkë të barbarëvet? Ku u çduk gjithë ai vrull i shpirtit tuaj? Ku shkuan ato fytyra kërcënonjëse atje në kamp e ato zotime trimash? Kështu po ia ktheni

---

a) Kuptohet: të komandantit ilirik.

Dejën Skënderbeut? Kështu po gatiti të hyni në qytetin e rrethuar të kundërshtarëvet? Mos vallë këtu e asgjëkundi gjetkë u duk trimëria e armikut, e djathta e tij trime, shpata e tij e shkëlqyer? Por kudo tanimë shokët tuaj fitimtarë po çmojnë frutet e fitores plot nder që kanë arritur. Tanushi, pasi i kapi komandantët dhe i solli me duar lidhur pas shpine në kamp, e shojti të gjithë ose e shpartalloi krejt qendrën e ushtërisë kundërshtare. Skënderbeu, pasi theu fuqitë e ilirikëvet, po u hedh tani të gjithëvet me radhë e me qetësi prangat. Këtu paska mbetur vetëm frika dhe mejtimi për të marrë arratinë!»

Ky qortim ua futi aqë keq zegthat ushtarëvet për të fituar, sa që të pandehnje se burrat dhe kuajt u bënë menjëherë si të tjerë. Atëhere beteja u përsërit, fati ndryshoi dhe shkodranët po shtyheshin pak nga pak; megjithë këtë ata po qëndronin dhe më fort për shkak të numurit a) se sa të guximit, gjersa më në fund Humoj, duke e marrë me mënd fatin e të vllajt nga fjala e kundërshtarit dhe duke mos qënë në gjëndje t'i mbante armët në dorë nga dhimbja, që s'e duronte dot, i harroi shokët dhe u lëshua përpara për t'i vajtur të vllajt në ndihmë, ndonse ishte vonë. Dhe, duke u hedhur në mes të armiqvet, ia dha Moisiut të sigurtë fitoren në dorë dhe tregoi se sa rëndësi ka për radhët e ushtërisë kapedani. Dhe me të vërtetë, ato u shpërndanë me njëherë nga të gjitha anët e i kthyen shpinën armikut. Gjithashtu edhe Danieli në krahun tjetër, që kishte mbetur qysh më përpara pa asnjë ndihmë të pararojës, po e mbante rregullin e po i qëndronte kundërshtarit më tepër nga turpi sesa me anë të forcavet. Por, kur e pa se ikja e të vetëvet ishte e padyshimtë dhe se po ky fat i priste të gjithë, i dha kalit e mori arratinë për të shpëtuar vehten. Fpiroti i ndoqi ashtu të shpërndarë kudo nëpër fushë, por me një farë plogështie, sepse burrat, që luftuan sa u raskapitën e s'mbanin më, i pengonte lodhja. Me gjithë këtë, edhe pse ishin të lodhur, ata nuk e lanë armikun që të ikënte i çpenguar, sepse Skënderbeu lëshoi urdhër që ta ndiqnin këmba këmbës me të gjitha fuqitë turmën e kundërshtarëvet, që po ua mbathnin, gjer në qytetin e Shkodrës. Ndoshta kapedanit, tërë mëri e lavdi njëkohësisht, iu duk e udhës se do të ishte një gjë e bukur ta shikonin fitimtar nga muret armike, që ishin mbushur plot e përplot nga një mizëri fort e madhe njerëzish.

Në shumë vënde po korreshin radhët e fundit dhe një pjesë e madhe e atyre që mbetën pas u kapën gjallë, sepse ai e kish ndaluar të vritej kush. Me të arritur pranë dhe përballë qytetit, u ndalën flamurët e ushtëria qëndroi. Atëhere fitimtarët u grumbulluan rreth radhëvet e me një klithmë e gëzim shumë të madh po i tregonin qytetit të pikëlluar nga hidhërimi, që i kish helmuar të gjithë, robërit e tij. Më nj'anë pamja dhe fati aqë i mjeruar i të vetvet u ngjallte qytetarëvet mëri të re në zëmër, m'anë tjetër, kërdia që sa po pësuan, ua priste gjithë vrullin; halli pastaj edhe më i madh që u hyri për robërit, ua lidhi duart fare dhe s'i linte të provonin ndonjë farë mënyre për të ngacmuar armikun.

Kastrioti, pasi i la ushtarët gjersa të ngopeshin me lavdinë e fi-

---

a) Kuptohet: të ushtarëvet.

tores dhe kur e pa se dita po mbaronte, dha shënjën të mblidhnin stremet nga i kishin e s'i kishin dhe u nis për në rrethimin e Dejës. Por kapedani u gënjye kur e mbajti shpresa se ata të qytetit do t'i shtroheshin me një herë çdo fati dhe kushti të dorëzimit përpara tij si fitimtar, duke i hapur dyert. Dhe me të vërtetë, dejasit, me gjithë hidhërinë dhe hallin shumë të madh që u shtiu kërdia e papritur e legjionevet të tyre dhe me gjithë vështirësitë e nozullimit që shtoheshin dita ditës nga fuqitë epirote, të cilat ishin vënë nergut për këtë qëllim dhe ua ndalonin paprerë të rrethuarvet furnizimin me drithë, prapë e prapi asnjeri nuk e shkoi nga mëndja idenë e shëmtuar që t'u bënin bisht gjithë atyre të këqiave. Përkundrazi, me gjithë atë shtrëngesë aqë të madhe, ata i siguruan të gjitha dhe i rregulluan me saktësi të plotë dhe me qëndresën më të patundur. Ushtarëvet ua jepnin bukën më me kursim, vetëm sa të mbanin shpirtin e vet besnik [a], kurse atyre më pleqvet s'ua kishin aspak hallin, sepse ata i mbante, si të themi, pozita shumë e fortë e qytetit dhe besimi edhe më i fortë i tyre [b]. Dhe me të vërtetë, Kastrioti me flamujt fitimtarë, pasi u bashkua me forcat e tjera që qëndronin atje, filloi t'u tregonte të rrethuarvet për t'i parë me sy shumë gjëra, me qëllimin e kotë që t'u kallte tmerrin në zëmrat e paepura. Kështu, ndërsa ushtarët po bërtitnin me të madhe dhe po fluturonin nga gëzimi, u treguan flamurët që i ishin zënë armikut, u suall rreth murevet vargu i pikëlluar i robërvet me sy të ngulur përdhe nga turpi që kishin prej shokëvet, të cilët ishin derdhur nëpër mure dhe po u shkonin lotët rrëke nga pamja aqë e shëmtuar e të vetvet, sepse, siç mund të jetë kuptuar nga sa përmëndëm më lart, në numurin e robërvet shumë ishin farefis me të rrethuarit. Skënderbeu pastaj, kur pandehu se ata të qytetit do t'ia kishin vënë mirë gishtin kokës me ç'panë, filloi e u përpoq të binte në marrëveshje me ta për dorëzim, duke u kërkuar, me besim të plotë tani në vehten e vet, që t'i dorëzonin rojën e venedikasvet.

Por, në vënd të kërkesavet të kota, ai mori një përgjigje të shëmtuar nga qytetarët e lirë: të hiqte dorë nga përpjekja për t'i trëmbur me pamje dhe kërcënime t'atilla. Besa e tyre nuk i kishte rrënjët aqë cekët, sa që të tronditeshin nga fatkeqësia që patën në atë rast; përkundrazi, tani më fort se kurrë do ta kuptonte ai se sa të patundur ishin ata në besën e dhenë. Ata që të gjithë e kishin prerë dhe e kishin vendosur që, po të mos mundnin ndryshe, ta tregonin besnikërinë fatkeqe ndaj princërvet bujarë duke u bërë copë-copë. Dhe as dashuria e njerëzvet të vet, as prangat e aleatëvet nuk do të mund t'i detyronin për një mëshirë aqë të shëmtuar ndaj tyre, të cilën edhe vetë robërit, po të pyeteshin, nuk do të dëshironin ta kishin. Përveç kësaj, ata shpresonin se, nën etërit venedikas, as prangat e robërvet nuk do të ishin të përhershme, as rrethimi i gjatë. Si dëshmi duhej mbajtur, me të vërtetë parasysh kjo shëmbëllë: Me popujt nuk duhet të dalësh i pa besë sa herë që prijësvet s'u qesh fati.

Edhe Skënderbeu nga ana e vet e tregoi atë bujari dhe mëshirë të mrekulluëshme, që e kish në gjak prej natyre. Kështu, kur e pa se

---

a) Kuptohet: ndaj venedikasvet, të cilëvet u kishin dhënë besën.

b) Barleti do të thotë se kujdesi i parë, lidhur me ushqimet, tregohej për luftëtarët, se për pleqtë mjaftonte besimi i patundur.

planet e tija u hodhën poshtë nga qytetarët dhe se çdo shpresë për ta patur qytetin kishte fluturuar përpara këmbënguljes së tyre, nuk u zëmërua, siç e kanë zakon të bëjnë kapedanët, nuk e la vehten të rrënbehej nga tërbimi për shpagim, për të çfryrë të pakën mbi shpinë të robërvet, kundër të cilëvet e kishte dorën krejt të lirë për çdo gjë, por, përkundrazi, urdhëroi që t'u hiqeshin prangat dhe, pasi i trajtoi e i nderoi me bujari, i lëshoi të gjithë për në shtëpi të tyre.

Po të jetë se kapedani i sprovuar nuk veproi ndoshta me një qëllim aqë fisnik, d.m.th. që t'i përkulte dejasit me atë mirëbërësi dhe t'i bënte kështu për vehte me mënyrë të njerëzishme dhe pa zhurmë, prapësëprapi ai meriton të lavdërohet plotësisht gjersa s'kish mundësi t'i thyente ndryshe zëmrat e tyre dhe gjersa s'munt t'u bënte gjë me anë të frikës.

Mbajti vetëm dy burra, më bujarët, Andrenë dhe Vulkathanin, si një farë pengu për besëlidhjen e ardhëshme dhe si një farë sigurie të paqënë kundër egërsisë shkodrane. Për këta ai dha urdhër që të mbaheshin me roje në kështjellën e Petralbës, por me një mënyrë sa më bujare dhe sa më mirë.

Me të marrë fund kështu këto punë, Skënderbeut i erdhi një mendim i ri për të pushtuar qytetin. Prandaj, që t'ia arrinte sa më shpejt kësaj gjëje, për të cilën që prej kohe i qante zëmra, ia filloi një plani dobiprurës lidhur me rrethimin në fjalë dhe me mbarëvajtjen e luftës kundër venedikasvet.

Në rrëzë të malit Sardonik, që popullorçe e quajnë Maranaj, ka qënë qyteti i Balshit, që atëhere vetëm sa të sillte ndërmënd një qytet, të cilit s'i dihet themelonjësi dhe njihet vetëm për lashtësinë e tij. Pranë ndodhet një fushë dhe një vënd që banorët e quajnë «Mbishkodër», 12 mijë hapa larg nga Shkodra, 5 mijë nga Drishti dhe 15 nga Deja. Skënderbeut i ra ndërmënd ideja që ta rindërtonte këtë qytet, të bërë dikur gërmadhë prej barbarëvet, sepse kujtonte që, po të vendoste atje roje dhe forca, pastaj edhe vëndin e venedikasvet do të mund ta dëmtonte më lehtë, edhe të rrethuarvet do t'ua ndalonte ndihmat, duke i nxjerrë kështu kundërshtarit telashe të shuma nga të katër anët. Dhe kështu, pjesërisht me mure, pjesërisht me drurë, e ripërtëriti fare shpejt atë vënd. Dhe, pasi i dha kështu formën e një farë qyteti, la atje një roje e vuri në krye të punës që mbetej për ta shpënë gjer në fund, të nipin, Hamzanë, dhe Marin Spanin, burrë epirot besnikërie të sprovuar. Pasi i rregulloi me kujdes këto punë, u hodh atë ditë matanë bregut të Drinit për rrethimin e dejasvet, që e kishte lënë pas dore jo për ndonjë vështirësi të rëndë të kohës apo të luftës. Hamzaj, i ri që s'i rrihej rehat e që po ja ndiznin dëshirën djaloshare gjithë lavdet e shtëpisë dhe trimëria e re ndër sy e të ungjit, me të marrë fund fortifikimi i murevet dhe i disa vend-qëndrimeve për ushtarët siç u pa e udhës se ishte nevoja, bëri shumë plaçkitje dhe shkretime që i shkuan mbarë në ato vise dhe, duke filluar të mendonte për gjëra për herë e më të mbëdha, vendosi me gjithë mënd të rrethonte qytetin e Drishtit. Kështu një ditë të tërë po tërhiqte forcat që andej dhe po e çvishte qytetin e ri nga rojet, duke menduar se do ta kishte më të madhe lavdinë, sikur të mund t'i dërgonte të ungjit, pa patur aprovimin e tij dhe pa ditur ende ai asgjë për këtë gatitje, lajmin e një fitoreje aqë të shënuar bashkë me plaç-

kën e qytetit të pushtuar, dhe t'i provonte heshtazi se po plakej me trimërinë e tij nënë muret e Dejës. Kaqë fort zjarri djaloshar që i diqte në zëmër ia kish rritur mëndjen me një bindje të paqënë për sukses të sigurtë. Por Marini, i cili, si njeri i zellshëm në punë, ishte zgjedhur gjithashtu nga Skënderbeu që të kujdesej për qytetin e ri, e kundërshtoi me urtësi me guxim këtë sjellje të pashëmbëllt. Kështu, me qëllim që të mos shkakëtonte ndonjë grindje në mes tyre, po t'i kundërshtonte hapur vullnetit të djaloshit, — e keqe kjo shkatërrimprurëse në administrimin e punëvet, — në fillim përpiqej t'ia pengonte planet fshehurazi dhe të fitonte heshtazi simpatinë e ushtarëvet, për të bërë që të dështonte ndërmarrja e tij. Por pastaj, kur e pa se simpatia e turmës dhe dëshira e ushtarëvet po anonin më fort nga ai, thuhet se e këshilloi djaloshin me këto fjalë haptazi e pa ia kursyer, duke e shkarkuar vehten nga çdo pasojë e planit të tjetërkujt: «Me të vërtetë, o Hamza, Skënderbeu të paska lënë këtu për mua si një kundërshtar më të keq se venedikasit. Sot, kur gjithë vendi po digjet në flakën e luftës e kur neve do të na duhej të këshilloheshim për çështje krejt të ndryshme, unë prapë hyj në grindje me ty dhe zgjoj disa mërira të fjetura, gjersa ti kujton se unë përpiqem të ta kthej mëndjen nga kjo punë i shtyrë nga dëshira për të kundërshtuar dhe nga zilia që kam për lavdinë djaloshare. Kjo është një akuzë e rëndë për mua dhe më vjen shumë keq. Por mos do ta prish gjakun? jo. Unë do ta quaj se do t'i kem kënaqur perënditë dhe njerëzit, po të jetë se këshilla ime për këtë çështje nuk do të lihet pas dore dhe nuk do të çmohet si e papeshuar mirë. Ti vehtes i bën keq, vehten tënde dhe ungjin tënd dhe jo qytetin e Drishtit po gatitesh të goditësh me këtë luftë. Ti po vrapon me të katra që të derdhësh gjakun e qytetarëvet dhe të ushtarëvet të tu e të vaditësh me të truallin e kundërshtarit. A thua se ne e rindërtuam këtë qytet të ri, se e forcuam me fuqitë dhe armët tona për ta lënë kështu kaqë shpejt dhe për t'ia dhënë, si të thuash, armikut në dorë, i cili ia ka vënë synë keq dhe asgjë nuk dëshiron më tepër, ndërsa ne po kërkojmë marrëzisht të pushtojmë të tjera? Por ja se po ia heqim fillim fare këtij vendi: A thua se kështu, me një pakicë të tillë ushtarësh, kujtoka kush se u pushtuakan qytetet? Këta ushtarë mezi do të mjaftonin për t'i mbrojtur ato, sidomos qytetin e Drishtit, që është sa i madh e plot me njerëz, aqë edhe plot me armë dhe me burra fort trima. Për këtë, i lumtë kundërshtarit. Ai, në mos gabohem, atë do: pleqtë dhe turma e pazonja për luftë do të tallet nga muret me goditjet tona të parëndësi dhe me planet tona të pavënd për pushtimin e qytetit; rinia përkundrazi, që ia ka qefi fort përleshjet, ose do të na vërë përpara për turp e faqe të zezë, duke shpërthyer me sulm, ose do të na gënjejë duke i hapur dyert krejt e duke na pritur me qetësi brënda murevet, me qëllim që të na e marrë hakun pastaj për kërdinë e të vetvet, që sapo e pësuan, dhe që të shlyejë turpin e shkodranëvet. Atëhere qytetet e tjerë do të marrin zëmër dhe të mundurit do të ngrihen me tërbim. Hiq dorë, pra, të lutem, gjersa s'është vonë, nga ndërmarrja jote e guximshme dhe rrëminqare dhe mos prano që emri i adhuruar i ungjit tënd të hiqet nëpër gojë nga armiqtë për shkak të një turpi si ky. Prit, me ndihmën e perëndivet, një rast tjetër lavdie më të madhe e më të sigurtë; atëhere unë vetë do të të këshilloj të rrëm-

besh armët e do të t'i jap në dorë, dhe asnjeri nuk do të të vijë me përdhunë pas flamujvet fatbardhë. Tani frenoje vrullin tënd, sado që ta kesh vështirë ta përmbash. Mësohu nga më pleqtë që ta durosh më parë vetë zgjedhën, të cilën dëshiron t'ua vësh të tjerëve, sepse, që të flas më hapur me ty, mosha e rinisë s'para i duron këshillat; ajo shpesh vepron më fort në dobi të armikut se sa në dobi të vet, ajo rrëmbehet më fort se sa drejtohet. Asgjë s'është më e rëndë dhe më e rrezikshme për njerëzit se rinia. Luftat duhen bërë me mënt dhe, kur çdo gjë kryhet drejt e me kujdes, suksesi vjen vetë».

Fjalët e urta të këtij burri do të kishin bërë që djaloshi të ndrronte mendim. Por, me qënë se ai u kish dhënë fund me kohë tani gjithë punëvet që kishin të bënin me atë luftë, mendoi se do të ishte më turp të hiqte dorë me urtësi nga armët që pat rrëmbyer, se sa t'i zbraste qoftë edhe pa sukses. Kështu ai nuk e përfilli qortimin shpëtimtar dhe në vënd të një turpi të dobishëm i la rrugë një turpi të keq. Përveç kësaj, simpatia që kish nga ushtarët dhe përkrahja me gatishmëri nga vegjëlia, po ia ndiznin edhe më fort dëshirën djaloshit dhe e bënin që të mos ua vinte veshin fjalëvet me vënd, që po dëgjonte. Duke iu përgjigjur, pra, Spanit, në fillim i lëshonte fjalët pa pikë turpi, duke thënë se i ungji i kishte lënë që të dy me pushtet të barabartë dhe se s'kish përse të merrte mëntë e të tjerëvet qoftë për luftë, qoftë për paqe; ai mund t'i mbante me vehte ushtarët e vet, sikurse ky mund të vendoste ç'të donte për forcat e veta. Por, kur pastaj, duke folur, i ra pakëzë inati dhe i u qetësua mëndja e turbulluar pa masë, atëhere djaloshi edhe gjuhën e pat më të ınatur, edhe fjalën më të zbutur. Kështu ai thoshte se kishte për t'i lavdëruar këshillat e kolegut, sikur të mos ish e mundur atëhere t'ia delnin mb'anë njëkohësisht punës edhe për Balshin edhe për Drishtin, se asnjeri nga të dy s'ishte pengesë për tjetrin, se ata kishin forca të mjafta që edhe këtë të fundit ta siguronin me roje, edhe atë ta sulmonin. Përndryshe, shpresa e tij do të ishte një marrëzi. Ai, vazhdonte, kishte ndërmënd që t'i sulmonte qytetasit[a]) në befasi dhe rininë ta zinte të paarmatosur, pa zënë vënd nëpër portat e nëpër muret asnjë roje. Veç kësaj, thoshte, do të ishin të shumë ata të qytetit që, kur t'u fliste për dorëzim, do ta dëgjonin me kënaqësi. Dhe, po të ish se kundër shpresës së tij do të haste vështirësi në çdo hap, ai s'kish ndër mënt që të qëndronte atje më gjatë për një qëllim prej kokëforti, i cili do t'u shkaktonte kërdinë ushtarëvet të tij Pastaj, pasi i mori dorën Spanit, duke e këshilluar që të mos dëshpërohej, dhe pasi u bëri lutje perëndivet që ta nxirrnin faqebardhë në atë rrethim, i nxori forcat jashtë[b]) pa vonesë.

Ushtarët, që mbetën si roje në Balsh, me zor bëheshin dy mijë, jo sepse ai i mori me përdhunë, por sepse natyra e epirotëvet e kishte më kollaj të përballonte rreziqet se sa të qëndronte në qetësi dhe sepse ushtëria atëhere me asnjë lloj lufte nuk ishte mësuar më tepër e nuk kish asgjë më për zemër, se sa rrethimin e qytetevet. Por Hamzaj, sadoqë përpiqej të mos ia merrnin vesh dëshirën e prapë, duke marshuar me ushtërinë pa u ndjerë fare, prapësëprapi nuk mundi të

---

a) D.m.th. banorët e Drishtit, qytetin e tyre.
b) D.m.th. jashtë qytetit të Balshit

arrinte përpara se të vinte lajmi për ardhjen e tij, sepse ata të qytetit, qysh me fillimin e luftës së Dejës, mbanin rreth disa vëndeve roje të qytetit një numur të gatshëm të armatosurish. Të informuar, pra, nga këta, në fillim u lëshuan të shqetësuar nëpër muret e po bënin gati gjërat e nevojshme për mbrojtjen, duke mbledhur nga të katër anët gurë dhe sende gjithëfarësh që vlenin për t'ua hedhur si predha. Pastaj, kur e panë kundërshtarin nga afër, sikur u çkujdesën e s'po ia varnin asaj pakice dhe komandantit të saj. Me gjithë këtë, guximi i tyre nuk ia tronditi aspak djaloshit besimin e tij të madh; përkundrazi, ai filloi me njëherë t'i mbushte me zotime të shuma dhe t'i bënte të dorëzoheshin vullnetarisht, duke e kërkuar qytetin në emër të të ungjit. I sikterisur keqas prej tyre, u tërhoq pak më tepër se dymbëdhjetë stade larg nga muret, pa ndonjë vendim ende të prerë dhe duke u dridhur nga zëmërimi tepër i madh. Atje po u parashtronte më kot ushtarëvet, pa patur aprovimin e plotë të tyre, plane të shuma për pushtimin e qytetit, me gjithëse nuk kishin asnjë përdredhore. Dhe kështu ai po e vazhdonte rrethimin dhe po këshillohej njëkohësisht. M'anë tjetër, me qëllim që të mos sulmohej prej ndonjë ane, sidomos nga ajo e Shkodrës, vuri rreth e përqark roje.

Ndër kaqë atyre të qytetit, të cilët patën vendosur t'i qëronin hesapet me armikun para se ai t'u kurdiste ndonjë sulm kundër murevet, u hyri fort qefi për t'i dhenë fund rrethimit në fjalë. Inisiator në këtë punë qe Andrea Engjëlli, njeri nga të parët e vëndit, burrë i dëgjuar për vepra e i lavdëruar për merita në luftë. Ky, pasi e radhiti ushtërinë pranë portës së poshtëme, që vështronte për nga fusha dhe nga perëndimi, dhe pasi pa se nëpër muret ishin vendosur siç duhej togjet e të armatosurvet dhe ishin forcuar mirë rojet e portavet, para se të shpërthente me sulm kundër armikut, filloi t'ua ndizte zëmrat ushtarëvet për luftë me këto fjalë:

«Në ka qënë ndonjë herë, o ushtarë, e tepërt nxitja për burrat trima, këtë sigurisht ma tregon mua tani me mënyrën më të qartë dita e sotme dhe ardhja e ju të gjithëvet këtu me gatishmëri dhe me buzë në gaz. Dhe me të vërtetë, ju jeni grumbulluar këtu tërë zjarr me dëshirën tuaj, duke patur parasysh prindërit, gratë, përqafimet e vetë fëmijëvet, dhe kini sjellë me vehte gjithë këto gjëra, gjersa fati e pruri që ne të përleshemi rrëzë murevet për t'i mbrojtur me një mënyrë që të habitet kush të na shohë. A nuk doni ju, o bashkëluftëtarë dhe qytetarë të mij fort të dashur, t'i dilni zot, ta mbroni e ta shpëtoni qytetin tuaj, atdheun, vatrat, kishët e perëndisë, si pas shëmbëllit të të parëvet? A nuk i kini marrë vesh e nuk i dini ju fare mirë gjithë triumfet që ata kanë patur kundër armiqvet? Ato janë të shuma dhe koha, që s'pret, nuk lejon të zgjatemi duke jua treguar. Do të mjaftojë që t'ju flas vetëm për disa prej tyre.

«E mbaj mënt që kam dëgjuar nga të parët tanë se si ai Baraku i përmëndur, kapedan i turqvet në kohë të mbretërimit të Muratit, u lëshua nëpër vëndin tonë me njëzet mijë kalorës dhe se si në fillim provoi t'ua kërkonte qytetarëvet tanë qytetin me disa kushte dhe marrëveshje. Dhe, kur ata s'deshnin të dëgjonin fare për to dhe ai filloi t'i shkretonte me zjarr e me hekur gjithë të mbjellat e çdo gjë frutëdhënëse që kish në fushë, qytetarët dhe populli i Drishtit, të grumbulluar në një ushtëri të vetme, u hodhën me sulm kundër

armikut që endej i shpërndarë sa andej këndej nëpër ara e nëpër fusha dhe një pjesë të tyre i vranë, një pjesë i zunë të gjallë ose i bënë që të merrnin arratinë. Dhe kështu ata ia arritën një fitoreje fort të shkëlqyer e të përmëndur dhe hynë fitimtarë në qytet si triumfonjës. Ç'të them pastaj për Stefanin, me mbiemrin Hercek, princ të Bosnjës? Ky gjithashtu, pasi u fut në vëndin tonë me njëzet e pesë mijë ushtarë dhe u orvat për një fushatë të njëjtë kundër qytetit tonë, në fillim me kërkesën që ta kishte nën sundimin dhe pushtetin e vet, pastaj, kur e pa se populli ynë i Drishtit s'desh t'i përulej, u lëshua nëpër gjithë vëndin e fushat tona për t'i shkretuar e për t'u vënë zjarrin, tërë tërbim e zëmërim. Tanët formuan atëhere një ushtëri fort të shkëlqyer prej kalorësish e këmbësorësh dhe iu vërsulën armikut dhe e bënë që t'ua mbathte me dërmën që i dhanë. Dhe, pasi ia arritën fitores dhe zunë sa më shumë plaçkë e flamurë ushtarakë, u kthyen triumfatorë në qytet, duke e mbuluar atdhenë me lavdi dhe duke e ruajtur si askush tjetër të paprekur. Përpara, prandaj, t'i japim kundërshtarit, që s'po luan vendit [a]), përgjigjen tonë prej burrash të një qyteti të paepur dhe t'ua heqim njëherë e mirë këtyre hajdutëve shpresën e kotë për të pushtuar qytete. Turp nga perënditë dhe nga njerëzit që të na mbajë ne edhe më të mbyllur brënda murevet e nën strehë të shtëpivet një ushtëri kaqë e ngathët.

Ç'të themi për qëndresën këmbëngulëse të Dejës, kundër së cilës Skënderbeu u hodh për një kohë aqë të gjatë me tërë forcat e tij? A nuk na bën të gjithëvet ta ndjejmë turpin rëndë? Ja, kujdesi që të merret me ju na i qënka lënë në dorë nipçes bashkë me atë pakicë njerëzish që ka me vehte! Por, në u tregofshi ju burra, ata do ta kenë zor të mbrojnë edhe kampin e vet, sepse ne kemi gati çdo gjë, kurse atje s'ka asnjë fuqi që peshon, s'ka kapedan të sprovuar, as rregull të caktuar. Gjithë ata më të zotët mungojnë bashkë me të ungjin. Vetëm fundrina prej turmash ka sjellë me vehte në këtë rrethim djaloshi, që s'iu rrika pa luftë».

Kjo fjalë ua preku zëmrat ushtarëvet dhe të gjithë filluan të çfrynin kundër armikut dhe të brohoritnin për kapedanin. Pastaj, me t'u dhënë shënja, shpërthyen të gjithë në sulm me një britmë stentoriane që lëshuan dhe që e bënin edhe më të madhe nga sipër ata që mbetën e që rendnin gjithëkund nëpër muret, secili për në detyrë të vet.

Gjithë kjo stuhi e papritur e kjo britmë e pazakontë u përplas

---

a) Mund të kuptohet në dy mënyra: që ngul këmbë aty, ose: që s'ia mban të veprojë (frikaman etj.) Mendoj se e dyta është këtu. Në vënd të grafisë «solido hosti», mund të mendohej grafia «stolido hosti», d.m.th. kundërshtarit të çmendur. Por edhe ky variant nuk është më i pëlqyeri, me sa thuhet më poshtë.

së pari mbi rojet e kundërshtarëvet, andej nga ku fare pak e prisnin. Kur pastaj ata të qytetit u panë se po derdheshin të armatosur nga të katër anët dhe se po drejtoheshin pa u ndalur kundër kampit për ta sulmuar, Hamzaj kërceu menjëherë mbi kalë dhe bashkë me ushtërinë e vet të radhitur shpejt e shpejt u dolli përpara, me qëllim që ta gabonte kështu kundërshtarin, gjersa të mblidhej pjesa tjetër e forcavet që po endëshin sa këtu atje nëpër fushë, dhe të radhitëshin me nge ata që ishin në kamp, për të marshuar pastaj me flamujt përpara e për t'u grumbulluar në një vënd. Por planin, për të cilin tani ishte vonë, ia përmbysi djaloshit kapedani i sprovuar. Dhe me të vërtetë, ky pasi e ndau ushtërinë më trish, një pjesë të kalorësisë bashkë me disa prej race italjane, që venedikasit i kishin vënë atje si roje, i dërgoi shpejt për të sulmuar kampin nga sipër; pjesës së dytë, në të cilën fuqia më e madhe ishin shigjetarë fshatarë, i urdhëroi që të zinte rrugën e kampit me qëllim që edhe këta [a]) t'i prapsonte, edhe ata [b]) t'i pengonte [c]). Me pjesën e tretë të armatimit të lehtë ai, duke i qëndruar egërsisht Hamzës, ia shpërndau që me sulmin e parë gjithë ushtërinë, ndërsa kapedanin e saj, të mbetur pa ndihmë, e bëri të merrte i tmeruar arratinë. Por ky, pasi i çau radhët e shigjetarëvet, siç ndodh shpesh herë, kur frika e madhe të jep fletë, dolli bashkë me shokët pa pësuar gjë në fushë të lirë. Atëhere britma u përtërit nga të katër anët dhe fati i kapedanit [ç]), nga njera anë, e mbërritja e shpejtë e kundërshtarëvet, nga ana tjetër, ua hoqi krejt mundësinë atyre të kampit për ta përtëritur betejën. Pas kësaj, gjithë ushtëria [d]) u lëshua mbi kampin, ku u luftua për pak kohë me fitim të drishtianëvet. Prandaj ushtarët e Hamzës, kur panë se gjithëçka anonte nga fitorja e kundërshtarit, lanë forcomat dhe u derdhën nga çdo anë për të zbritur në fushë, duke ikur dhe duke rezistuar njëkohësisht.

Engjëlli nuk i ndoqi ndërsa po iknin të shpërndarë dhe as që u muar me plaçkitjen e kampit, por, duke menduar se kish bërë mjaft për fitoren, mblodhi me njëherë ushtarët dhe u kthye triumfator në qytet. Me gjithë këtë drishtianët nuk e gëzuan për një kohë të gjatë këtë fitore, sepse Hamza, i cili e çmonte ikjen më tepër si një turp se sa si një kërdi dhe e shikonte njëkohësisht qartë se kish fluturuar

---

a) D.m.th. ushtarët që ishin në kamp.

b) D.m.th. ushtarët që ishin larguar nga kampi.

c) Qëllimi, pra, i këtyre ishte që të ndalonin armikun të bashkohej në një vënd.

ç) D.m.th. Hamzës.

d) Kuptohet: e armikut.

çdo shpresë për ta shtënë qytetin në dorë, ia filloi bashkë me ushtërinë, që u grumbullua pas ikjes, një shpagimi të kotë nga zëmërimi që kish në shpirt. Kështu ai shkatërroi gjithë pemët e bukuritë rreth qytetit, rrënoi e dogji shtepitë, bëri pothuaj se krejt të pavlefshëm ullinjtë, për të cilët është fort i dëgjuar ai qytet. Por qytetarët nuk e lanë vehten të tërhiqeshin për këtë shkak prej atij guximi që njëherë qe aqë me fat atje jashtë qytetit, kundër të cilit armiku po çfrynte tërbimin e vet larg portavet, sepse kishin frikë se mos bënin përpara më tej se ç'duhej, apo se mos po binin në ndonjë pusi.

E shoh me vënd që ta them këtu, përpara lexonjësit, se nuk dihet fare nga kush është themeluar qyteti i Drishtit dhe as që njihet disi lashtësia e tij, me gjithëqë qytetarët, të cilëvet u pëlqen t'i besojnë gabimit të vet, e shpien me mburrje fillin e themelimit të qytetit tek romakët. Dhe më kujtohet se i kam dëgjuar të mburren për këtë, duke e quajtur vehten kolonë të romakëvet e të pretendojnë se e kanë zanafillën e tyre që andej. Unë mendoj se për këtë neve na duhet më fort t'i falim këta qytetarë, që u pëlqen aqë shumë lavdia, se sa t'u zëmë besë, për arësye se një gjë e tillë nuk provohet me asnjë dokument qoftë të shkruar, qoftë ndryshe.

Po një gjë e tillë ndodh edhe me Tivarin, qytet shumë i përmëndur sot në atë krahinë, i cili jo pa të drejtë ankohet për heshtjen e papëlqyer të të vjetërvet. Por ky vënd, në qoftë se duam të arësyetojmë drejt, nuk duket i padenjë, qoftë për këndëshmërinë e tij, qoftë për gjithë të mirat që ka, që të bëhej një koloni e t'i tërhiqte njerëzit për ta banuar e për ta punuar, kur prodhon çdo gjë që ka të bëjë me jetën. Burimet që gurgullojnë nga çdo anë dhe kodrinat, të vendosura si me dorë njeriu, zbukurojnë fushën. Ajri tërë shëndet gazëllon e ëmbëlson gjithëçka kudo që fryn. Qyteti është i ndërtuar mbi një mal dhe nga ana e Jugut, duke iu afruar fushës, laget nga përroi i Klirit, të cilin do ta quanja më drejt lumë, për shkak se nuk i mungojnë ujrat në asnjë kohë gjatë verës, sado e madhe që të jetë thatësira. Rrethi i murevet përmbyllet nga një vijë më se dy mijë hapash. Një kështjellë në majë të malit, e fortë shumë nga natyra dhe nga puna e njeriut, e mbron qytetin që është larg nga Shkodra 8 mijë hapa, nga Motri 27. Këtë qytet kështu të rrënuar pas rënies së perandorisë Romake nga gallogrekët e ngriti pastaj dhe e rindërtoi mbretëresha Helenë prej Frëngjie, grua fort besimtare, bashkëshorte e mbretit të misëvet dhe të Ilirikëvet Simeon Nemanja, e cila përtëriti gjithashtu edhe qytete të tjerë fqinj të rrënuar. Ajo ndërtoi edhe monastire dhe shumë vënde të tjera për fenë në Epir e në Iliri, siç ka mundësi të shikohet nga monumentet e mësipërme dhe nga të tjera, të gdhendura në mermer.

Hamza, pasi e zbrazi sa u mërzit inatin dhe shkretoi vëndin e kundërshtarit, nuk mendoi më për t'u kthyer në Balsh, ndoshta nga

turpi i kolegut, të cilin s'e pat dëgjuar dhe nga shkaku që s'ia pat përfillur këshillat para se të ishte vonë, dhe, duke e ndjerë vehten fatzi për atë guxim të marrë, tani ish penduar rëndë, veçse vonë. Kështu u kthye dhe mori rrugën për në Dejë, pa ditur, katrani, se, ndërsa po i shmangej qortimit të Spanit, do ta kishte më pisk përpara zëmërimit të të ungjit. Dhe me të vërtetë, Skënderbeu, i informuar për të gjitha këto nga lajmëtarë të atyre anëve, kur mori vesh për ardhjen e tij, e thirri me njëherë dhe tërë inat filloi ta padiste para turmës, gjë që i erdhi shumë rëndë djaloshit, si përgjegjës për të gjitha krimet, dhe filloi t'i kërkonte llogari për gjakun e shokëvet, duke e quajtur të lojtur, ndërsa po i bërtiste, sepse ia kish hyrë një valleje aqë të çmëndur pa ndonjë urdhër; ai, kur po largohej nga Balshi, s'i pat dhënë asnjë porosi të tillë, prandaj duhej ta kuptonte vullnetin e tij, se, gjersa heshti e s'i tha gjë, d.m.th. se ia pat ndaluar këtë punë. Pastaj, pasi pyeti ushtarët që kish më afër dhe kur mori vesh se çdo gjë ishte bërë kundër pëlqimit të kolegut, u nxeh edhe më keq e s'kish si t'i zbutej shpirti me këtë punë, dhe thoshte se i vinte edhe më keq nga që ai budallallëkun e vet e kish trashur me një faj tjetër edhe më të rëndë e më çnjerëzor, duke shkretuar, për turp e faqe të zezë, arat e qytetarëvet dhe duke çfryrë tërbimin e vet me zjarr e me hekur kundër pemëvet e shtepivet.

Hamzaj s'nxori zë, se s'e kish të lehtë aspak që të përgjigjej, vetëm tha, duke u kthyer nga shokët: «S'paska turp më të madh, o perëndi, se sa kur u mundëka njeriu; sepse më nj'anë të presin sarkazmat e armikut kryelartë dhe m'anë tjetër fytyrat e mërzitura të njerëzvet të tu». Atëhere të gjithë u derdhën rreth e përqark Skënderbeut dhe po e lusnin që t'i jepte fund zëmërimit, duke i thënë se mjaft më e kish dënuar djalërinë e nipit dhe e kish ngarkuar fatin e tij të zi me fjalë plot hidhërim. Le të dënonte tani bashkë me të edhe ata, si përgjegjës për atë krim.

Lutjet e ushtarëvet ia zbutën kështu menjëherë zëmrën kapedanit popullor.

## MARIN BARLETI,

Shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT».

### Libri i katërt.

Ndërsa të krishterët po bënin kështu ndërmjet tyre më tepër zhurmë se sa luftë dhe Skënderbeu po plakej nën muret e Dejës, Murati, i informuar për të gjitha këto si nga Mustafaj, që s'po i rrihej tanimë pa u përleshur, si nga vetë fjalët që ishin përhapur, po bluante në mëndje plane të ndryshme. Ai herë i thurte lavde rastit të bukur për të shtypur armikun, herë mbrekullohej me fatin e tij të pathyer e më në fund, gjë që e bënte sidomos të mos vendoste, kish frikë se mos mëritë ndërmjet të krishterëvet dhe trazirat ishin të kurdisura e të paqëna. Kështu, ndërsa ky prijës i pazot për të marrë një vendim të prerë po përpiqej t'i kthjellonte punët njerën pas tjetrës me kujdes të tepëruar, rasti po i shkiste dalë nga dalë nga duart, me që mëria e venedikasvet tanimë po zbutej. Por nxitjet e shpeshta të Mustafajt, i cili i lypte luftën për të shlyer turpin e mëparëshëm. po e shtynin Otomanin, me një mënyrë që s'kish si të vinte më mirë, drejt luftës së pafat. Prandaj, pasi e lavdëroi për vullnetin e tij prej kapedani, i dërgoi menjëherë një lajmëtar me një letër si kjo:

«Luftën që me kaqë zjarr po na e lyp, o Mustafa, ja, ta kemi lejuar. Lavdinë e kësaj lufte, në rast se janë të vërteta lajmet që vinë këtu tek ne për armët e venedikasvet, do të ta japë trimëria dhe e djathta jote. Me gjithë këtë, kundër atij armiku duhet të veprosh me sytë katër e të mos i rrëmbesh armët me aqë lehtësi, sepse ato mund t'i lëshosh, atje ku s'e pret, me turpin më të madh. Ndoshta të krishterët të kanë hedhur hi syvet me luftra vetëm të rreme dhe me grindje të paqëna, sepse, siç i thonë një fjale, asnjë zënkë s'është më ditëshkurtër se sa ajo ndërmjet babës e birit. Ne, duke mos qënë aty pranë, nuk mund as të të qortojmë, as t'i thurim lavde ndonjë dëshire të marrë për luftim. Ti duhet t'i bësh sytë katër e t'i shoshitësh mirë, fije për pe, e sa pa marrë armët, të gjitha ato që pastaj, pasi t'i kesh ngjeshur armët, do të të duhet t'u japësh rrugë. Ushtërinë e ke si askush tjetër të paprekur si nga numuri, si nga fuqia, kurse kundërshtarin e ke të lodhur e të raskapitur nga gjithë ato beteja. Për të tjerat, gjyko e vepro vetë, se ne nuk të ndalojmë asgjë që ti do ta gjykosh se do të jetë në të mirë të nderit tonë».

Me t'i u dhënë leja nga Murati për luftë, Mustafaj me guxim të madh në zëmër mendoi të radhiste ushtërinë dhe t'u jepte fund me një ndeshje gjithë vuajtjevet të luftës. Dhe as që e mbante të fshehur, si ndonjë pusingritës, atë gatitje, por, duke e treguar sheshit shpirtin e vet prej kundërshtari, dukej se kish vendosur t'i shtrohej çdo fati me një luftë e përleshje të vërtetë kudo që Epiroti do t'i jepte mundësinë.

Ndërkaqë një lajmëtar prej forcavet që Kastrioti kishte lënë atje si roje pranë kufivet të Maqedhonisë, u dërgua me të katra në Dejë; ky i njoftoi atij dhe ia tregoi të gjitha me radhë e një për një, ashtu siç ishin. Kapedani i patrëmbur e mjeshtër i palodhur i luftës dërgoi prandaj me të shpejtë tek të vetët një lajmëtar tjetër të ri, me forca të freskëta, që t'i porosiste të ruheshin e të mos i jepnin asnjë mundësi përleshjeje barbarit, por ta mbanin me shpresë, duke e hequr ushtërinë nëpër gryka malesh e nëpër vënde gati të paafruëshëm Ndër kohë ta gabonin armikun me ndonjë farë arratie, duke bërë sikur po ua mbathnin, dhe ta shtynin kështu fatin e ndeshjes, gjersa të vinte vetë ai me forcat e veta dhe ta ndryshonte gjëndjen. Kështu të bënin vazhdimisht, sa herë që ta shikonin armikun. Aty ku do të ndodhej ai, aty do të gjindeshin flamurët, aty ushtëritë të rrjeshtuara. aty qëndresa për luftë. Pastaj, sadoqë me zor po largohej nga Deja, thirri Hamzanë dhe i la në dorë drejtimin e rrethimit jo vetëm duke e këshilluar, por edhe duke iu lutur që të mos ndërmerrte ndonjë veprim kundër të rrethuarvet gjatë kohës që ai do të mungonte, duke mbajtur mirë parasysh të keqen që pësoi; gjithashtu të mos largohej për asnjë çast nga muret, sepse kjo do t'u jepte mundësinë atyre të qytetit që të merrnin frymë dhe të furnizoheshin me drithë. Ai vetë, pasi i pakësoi forcat atje, mori me vehte pesëqind kalorës dhe një mijë e pesëqind këmbësorë nga më të zgjedhurit për të rritur numurin e rojës së vjetër kundër lëvizjevet të reja të barbarit.

Fuqitë e Drishtit, që u lanë për rrethim bashkë me djaloshin, mbetën zëmërthyer rëndë, sepse secili dëshironte dhe i lutej Skënderbeut që t'i jepte mundësinë ta lante fajin e mëparëshëm me trimëri të re kundër barbarëvet dhe ta shlyente kujtimin e dobësisë me lavdi gjithashtu të re. Me gjithë këtë, ai nuk pranoi asnjeri prej tyre, sepse nuk ishte në dobi të tij që t'i merrte të gjithë me vehte, por as që mund t'i ndrronte me të tjerë, pa ua prishur qefin e pa ngjallur mosmarrëveshje ndër ta, gjersa askush nuk e quante vehten më të keq nga shokët. Ai zgjodhi vetëm veteranët dhe burrat me shërbim ushtarak të merituar, lulen e gjithë ushtërisë, sepse ky kapedan i pashoq në luftë e dinte mirë se tjetër gjë është të rrethosh kështjella dhe ta mundësh armikun duke ndenjur duar kryq rrëzë murevet ngathëse, dhe tjetër gjë të kërkosh të fitosh me shpata të tërbuara e me luftë të përgjakur fytafyt një lavdi të vështirë.

Pa u larguar mirë Skënderbeu, shkodranët, të cilët ishin në dijeni edhe për lëvizjet e turqvet, edhe për planet dhe për nisjen e kapedanit, filluan të gatitnin me kujdesin më të madh forcat ushtarake dhe një numur të madh përdredhoresh për rrethimin e qytetit të ri [a]); ata kishin frikë se, po të mos dbohej që andej roja e Kastriotit dhe po të mos pastrohej ajo fortesë nga armiku, kishin për ta pasur luftën gji-

---

a) Të Balshit

thëmonë mu në zemër të vëndit të tyre dhe s'kishin për të marrë frymë ndonjëherë. Prandaj, sikurse një kope ujqërish të pangopur, kur marrin vesh se s'janë barinjtë, i lëshohen pa frikë tufës së qetë dhe rrëmbejnë e shpërndajnë vathën e pambrojtur, kështu edhe kundërshtarët, të ngrehur qysh më parë, kur e panë se Kastrioti u nis për një luftë tjetër të vështirë, iu lëshuan menjëherë Balshit me flamuj të çpalosur e me gatitje prej armiku, dhe ia filluan që andej të shpaguheshin për dëmet që patën pësuar. Sikur ta kishte pritur roja e atjeshme armikun, me siguri që do të dërmohej; por Spani, kur e pa se po silleshin atje makina dhe mjete të tjera për të rrahur muret, mblodhi menjëherë ushtërinë dhe stremet e tjera dhe mori pa zhurmë rrugën për në Dejë tek shokët, duke i lënë kundërshtarit vetëm fortesën të zbrazur.

Shkodrani e kishte kaluar tanimë Klirin dhe ishte larg kështjellës po thuaj dy mijë hapa, kur menjëherë vuri re se kudo mbretëronte heshtja, se s'dëgjohej as ndonjë të bërtitur burrash, as ndonjë shënjë e rojës para murevet. Në fillim kjo gjë kaqë e papritur, kjo heshtje plot dyshime, u shtiu burravet një farë frike e tmeri në zëmër; pastaj, kur zbulonjësit e dërguar njoftuan se vëndi i gjithë ishte i zbrazur e pa roje gjëkundi, bënë më me guxim me flamujt përpara, pasi u dolli frika e pusivet. Me gjithë këtë, kjo punë dhe kjo ikje e armiqvet i mërziti burrat trima, sepse shikonin se s'u mbetej tjetër tani, veç se të luftonin me muret e vdekura dhe me qytetin pa frymë njeriu. Mbi të gjithë u mërzit kapedani i tyre Humoi, i cili dëshironte ta merrte hakun për robërimin e të vëllajt me ndonjë vepër trimërore, i zëmëruar keq, nga që për një kohë aqë të gjatë s'kish mundur t'ia arrinte me anë të lutjevet që të kish nga Skënderbeu lirinë e tij. Dashuria i bën njerëzit që t'u piellë mëndja dhe ndoshta ai veproi tani me një plan të tillë: po të shtinte në dorë rojën e Balshit, shpresonte se do të kish ndërmjet robërvet ndonjë peng me rëndësi, që mund ta shkëmbente pastaj me të vëllanë.

Kështu, pra, ushtarët u afruan nga çdo anë dhe erdhën rrëzë murevet, të cilët, për t'i rrëzuar, s'ishte fort nevoja të përdoreshin përdredhoret, sepse lidhja e gurëvet në mur, që ishte ende i butë, shkatërrohej vetiu, me një shtytje të vogël e vetëm me qysqi prej hekuri. Brënda një kohe të shkurtër, pra, u sheshuan krejt gjithë muret; materialet e tjera prej druri dhe trungjet e fortë u hodhën në zjarr e u dogjën. U rrafshuan gjithashtu e u bënë njësh me tokën edhe vëndqëndrimet e ushtarëvet e forcomat e tjera. Kështu shkodranët, pasi e çfrynë urrejtjen e tyre me një farë shpagimi të pashpirt [a]), e lanë qytetin me pamje të shëmtuar, gjersa kapedanit iu desh të hakmerrej fare shpejt me një mjerim shumë të madh e me një rrënim edhe më të madh.

Nuk mungonin atje nga ata që thonin se duhej t'i shpinin forcat drejt në Dejë për të prishur rrethimin e saj e për të provuar atje fatin, me qënë se, nga mungesa e Skënderbeut, fitorja anonte më tepër nga ana e tyre. Por vetë puna që ishin të pakë, i bënte të kishin pak guxim; pastaj i ndalonin edhe të tjerët [b]) që të ndërmerrnin kundër armikut një veprim të ri, që s'e kish porositur komandanti i qy-

a) Duhet marrë jo me kuptimin e zakonshëm të fjalës, por me kuptimin **«kundër sendevet të pa shpirta»**.

b) D.m.th. ata që s'mendonin për të shkuar në Dejë.

tetit [a]). Kështu, pra, forcat e tyre u kthyen për në Shkodër e arritën më shtëpi pa ndonjë lavdi e shkëlqim, pa plaçkë lufte, pa gjak armiku.

Marini gjithashtu, kur arriti ushtëria në Dejë, i shkaktoi Hamzës edhe një farë hidhërimi nga turpi i përbashkët, edhe një farë të qeshuri me fatin e tij të veçantë. Që të mos dukej se vetëm ai ua kishte mbathur para drishtianëvet, duke e patur tani edhe kolegun shok pikëllimi e fatkeqësie, djaloshi u kthye nga ushtarët dhe ia filloi para të gjithëvet.

«Hajdeni, pra», tha, «le t'i mëshirojmë këtej e tutje, le t'i mëshirojmë armiqtë, gjersa kjo dhëmbshuri e jonë vdekjeprurëse të na shpjerë në greminë ne vetë; le t'ua falim lirinë robërvet, që ta kene pastaj më lehtë të na bien kokës të tërbuar. Ç'do të mendojë ungji, vallë, kur ta ketë para syvet pamjen e shëmtuar të qytetit, kur t'i shohë muret të rrënuar nga ata, të cilëvet, pasi i zuri robër para pak kohe në fushat e Drishtit, u a fali aqë bujarisht lirinë, i admiruar nga të gjithë, dhe i ktheu në atdhe, për t'i rrëmbyer sot përsëri armët kundër tij e për të çfryrë përsëri egërsinë e vet? Le t'i falim drishtianët, le të mos vemë dorë mbi fushat armike dhe kemi për t'i pësuar vetë mbi kokën tonë të këqijat prej tyre. Puna ka arritur gjer atje, sa që, ndërsa po tregohemi aqë dorëlirë në të falur, të gjithë na përgjigjen me armë dhe, ndërsa të tjerëvet po ua këpusim prangat, vehtes sonë po i vëmë zgjedhën. Armiku, kur të bie në dorë, duhet trajtuar me një mënyrë që të mos tregohesh më i mëshirëshëm se sa është e drejtë e t'ia kalosh gjithë të drejtën e mëshirës atij pasi ta kesh humbur vetë. Asnjeri nuk do të mund të ankohet kundër nesh, në rast se ushtrojmë të drejtën e luftës, askush nuk i quan gjakësorë ata, kundër të cilëvet lufton po me aqë urrejtje për jetën e vet».

Këndej [b]) po jepnin e merrnin me ankesa të kota; andej Mustafaj kish lëshuar ushtërinë dhe s'po i linte rehat, siç thamë, rojet e Skënderbeut. Por ai, me sulmet e veta të paprera, vetëm sa i ngacmonte kundërshtarët, pa mundur që t'u shtinte frikën; ata nuk u ndeshën kurrë me të në fushë të hapët, por po i shtynin ditët dhe po e qesendisnin herë duke e mbrojtur vehten me forcomat e kampit dhe të vëndit më tepër se sa me forcat e veta, herë duke dalë jashtë kampit me ushtëri të paka dhe duke u shtënë se po merrnin arratinë. Kështu, kur e pa se e kishte të kotë shpresën për t'i dërmuar forcat kundërshtare, nuk mendoi më që t'i sulmonte vëndet e qëndrimit të tyre e t'i ndiqte më larg, duke patur frikë se mos binte më ndonjë pritë; por, pasi vuri me shumë kujdes roje, po merrej vetëm me plaçkitjen e tokavet, gjersa, i informuar për ardhjen e Skënderbeut, mblodhi ushtërinë dhe zuri vënd, duke i ngulur flamurët dy mijë hapa larg armikut. Ky vënd, që zgjodhën për ndeshjen, i quajtur Oronik, apo, me një emer më të njohur, Oronok, ndodhet në Dibër të sipërme, në një farë fushe jo shumë të gjerë, 6 mijë hapa larg Krujës.

Kastrioti, pasi erdh e u prit në kamp së bashku me ushtërinë e re [c]), para së gjithash lëshoi një urdhër duke i porositur që të mos dilte kush pa leje nga kampi dhe duke i futur të gjithë në punë për

---

a) Kuptohet: të Shkodrës.
b) D.m.th. në Dejë, jo në kufi, kundër Mustafajt (= andej).
c) Që solli me vehte nga Deja.

ta forcuar kampin. Edhe nga ana e Barbarit nuk u vu re ndonjë lëvizje. Kështu, nga të dy anët kampet ishin të qetë. Pastaj Epiroti, pasi e forcoi kampin si duhej dhe pa se e kishte kështu të siguruar mbrojtjen e ushtërisë, filloi të merrej me vetë radhët e saj, për t'i vendosur ato e për ta siguruar kështu kampin edhe më mirë. Fuqitë e vjetra arrinin numurin tri mijë e pesëqind kalorës dhe gjashtëqind këmbësorë, sepse, me gjithë që Skënderbeu kishte lënë atje, kur po nisej për të gatitur luftën kundër Venedikut, jo më pak se 5 mijë njerës, prapësëprapi shumë prej tyre ai i kish thirrur për arësye të ndryshme. Kështu, pas numurimit që iu bë krejt ushtërisë, duallë gjithë-gjithë 6 mijë njerëz, që do t'i kundërshtonin barbarit në këtë betejë dhe do të mbuloheshin me lavdinë e një përleshjeje të shënuar. Me gjithë këtë, lufta nuk u bë me të gjitha forcat, sepse kapedani i sprovuar nuk mund të lejonte, çfarëdo përfundimi që do të kish nga fati, të mbetej kampi pa roje, prandaj ai caktoi për këto roje treqind burra nga më të zgjedhurit. Forcat e veta i radhiti në bazë të një plani, të llogaritur shumë mirë: në ballë të secilit krah vuri nga një mijë e pesëqind kalorës, duke patur frikë se këmbësoria, si e pakë që ishte, mund të sprapsej lehtë që me sulmin e parë të kundërshtarit. Prandaj fuqinë më të madhe të këmbësorëvet e ruajti për qëndrën, kurse pak prej tyre i shpërndau pas krahëvet. Por edhe radhët e qendrës i përforcoi me një fuqi prej pesëqind kalorësish, me qëllim që në fillim të shpërthimit të sulmit, në rast se radhët do të mbaheshin, të ndeshëshin kudo kalorës me kalorës.

Ndërsa Kastrioti, pas rrjeshtimit të ushtërisë, po i mbante ushtarët në heshtje dhe flamujt të ngulur në vënd, duke pritur që t'ia fillonte i pari kundërshtari, një barbar, i quajtur Karaguz, u këput nga forcat e tjera e dolli në shesh, që ndodhej në mes të fushës së zbrazur, duke dhënë shënjën e provokimit. Pastaj, pasi u qas gjer para rojevet, kërkoi me një zë të pazakonshëm që, kush ishte trim, të matej me të një për një. Në fillim burrat s'e hapën gojën e s'nxuarrë zë, sepse, sadoqë turpi nuk i linte ta mohonin kushtin, por natyra e luftimit, që ish për t'ia patur frikën, i pengonte ta pranonin. Por këtë fyerje të barbarit nuk e duroi dot më gjatë Pal Maneshi, luftëtar i dëgjuar për lavdinë e tij prej kalorësi, sidomos, kur të gjithë tani po prisnin të dilte ai, sikur ky provokim i bëhej vetëm atij si më trimi që ishte. Duke u ngritur, pra, me guxim e gëzim shumë të madh, u drejtua, për të marrë vesh vullnetin e tij, për tek Skënderbeu, i cili e lavdëroi si duhej dhe ia ndezi edhe më keq flakën e urrejtjes e të shpresës: «Vazhdo», i tha, «me ndihmën e perëndivet, drejt nderit tënd e drejt fitores së shokëvet; filloja ti i pari me trimërinë tënde të pashoqe që të tjerët pastaj të bëjnë si ti dhe që gjithë ushtëria ta vazhdojë pas teje fillimin e bukur të kësaj lavdie». Atëhere gjithë shokët e tij iu derdhën rreth e përqark nga të katër anët dhe po e lavdëronin, sikur ta kish qysh tani fitoren në dorë. Ai, pasi bëri gati armët dhe mjetet e tjera të zakonshme për këtë lloi ndeshjeje, i hipi menjëherë kalit e fluturoi poshtë në fushë, duke e thirrur kundërshtarin që, po priste me zë kërcënonjës, dhe duke e urdhëruar që të bëhej gati për t'u goditur. Por barbari i kërkoi që ta priste, sa të mund të shkëmbente me të pak fjalë, dhe i tha:

«Fitoren do ta vendosë dora e djathtë dhe fati; neve na mbetet të caktojmë vetëm kushtet e fitores. Në qoftë se mirat e kanë prerë

që ta fitosh ti sot lavdinë kundër meje, unë, si i mundur, nuk kam asnjë kundërshtim që ti, në bazë të së drejtës së luftës, t'i marrësh për vehte e t'i kesh të tuat edhe plaçkën fort të majme, edhe kufomën e mbytur në gjak. Në qoftë se, përkundrazi, do të shtrydhesh ti nën duart e mia, atëhere kërkoj që këtë të drejtë ta kem unë kundrejt trupit tënd të robëruar. Këtë ta vërtetojnë e ta bëjnë të pashkelëshme edhe kapedanët, me qëllim që, qoftë kur ndeshja të jetë në kulm të saj, qoftë kur dyluftimi të ketë marrë fund, të mos lëvizë kush nga vëndi për t'i ardhur në ndihmë fatit të zi të njerit apo të tjetrit».

Si përgjigje për këto Pali dha se e pranonte rregullën e ndeshjes, që ai ia kërkonte me dëshirë e si me frikë në zëmër që të ruhej, se gjithëçka tjetër, pasi të fluturonte nga trupi shpirti krenar, do t'i mbetej në dorë me të drejtë të plotë fitimtarit. Të luftonte pa frikë, sepse, përveç tij, s'do të kishte tjetër kundërshtar, e, sapo t'ia rrëmbente jetën, do ta kish të lirë pushtetin edhe mbi trupin e pashpaguar, sepse, edhe sikur t'ua falte atë kufomë të pashpirt lotevet të ushtarëvet, Skënderbeu nuk do të lejonte t'ia shpinin përpara, gjersa s'vlente më për asgjë».

Kjo përgjigje plot guxim e trimit dhe përbuzja pa pikë ndrojtje e jetës e tronditi aqë tepër barbarin, sa që po pendohej që e kish provokuar. Pastaj, pasi këto të gjitha i sanksionuan dhe i vulosën si të pashkelura kapedanët, duallë përsëri që të dy në shesh të sherrit, ndërsa sytë e të gjithëvet u mbërthyen mbi ta. Të pranishmit, tërë shqetësim se si do të përfundonte puna, mbetën para asaj skene si të ngrirë nga frika e shpresa së bashku, sepse që të dy ishin njësoj nga pamja e nga bukuria, me shtat mezatar, me moshë gati të njëjtë, që as s'mund të dergjej në plogështi, as të ish pa zjarr djaloshar. Armët të dy i kishin njësoj: heshtat prej kalorësi, mburojat të zbukuruara në kërthizë me pafta prej çeliku, shpatat të përkulura si zakonisht, dhe topuzat prej hekuri, trupin të mbuluar me parzmore dhe kokën me përkrenare. Veç këtyreve, u jepnin një farë bukurie edhe petkat e shkëlqyera prej mëndafshi.

Duke i ngarë, pra, me shpejti kuajt, u lëshuan si furtunë në fushë kundër njeri tjetrit me sy e shpirt të egërsuar. Dhe pasi iu vërsulën shoqishoqit me ato heshta mizore, Pali iu mat nga sipër mburojës syrit të djathtë të barbarit dhe ia shpoi tej për tej me majën e heshtës. Me ta përplasur me këtë goditje për dhe, këceu menjëherë nga kali e ia çveshi armët nga trupi e ia preu kokën dhe, i ngarkuar me plaçkën e kundërshtarit të vrarë, i hipi kalit e po kthehej tek të vetët, kur ushtarët iu derdhën nga qenë e s'qenë dhe po e shpinin, duke e përgëzuar me të madhe, për tek kapedani. Skënderbeu e përuroi dhe i dhuroi aty për aty, në emër të shtetit, një klamidë a) të qendisur krejt flori dhe një bashtinë fort të pasur. Pastaj, duke qënë se ishte koha për të hedhur zarin e luftës e të përleshjes, ua ndezi, si zakonisht, ushtarëvet të tjerë zëmrat me një fjalë si nga hera:

«Në është se veprat ua ngjallin disi buravet trima ndjenjat e flakta, unë mendoj, o ushtarë, se zëmrat tuaja janë ndezur tani si duhet me pamjen e ndritur që patët përpara nga trimëria e një njeriu të vetëm. Dhe me të vërtetë, asnjë zekth më të fortë s'mund t'ju kallnin juve

a) Klamidë (=chlamys) = një mallotë greke për luftë.

sot perënditë se sa kënaqësinë e fillimit fatbardhë të fitores, për t'jua shtuar juve dhe për t'ia pakësuar kundërshtarit trimërinë. Përpara, pra, vazhdoni me guxim rrugën e lavdisë, që është hapur për ju, hyni në garën e bukur për të imituar duart e ushtarit tuaj, që po i avullojnë ende gjak armiku. Përpjekja tërë ankth e shokut u bë për ju, për fitoren, për të mirën tuaj; e djathta e tij prej trimi e shkoi në thikë viktimën, me qëllim që ju pastaj, të papërgjakur, të vrisnit, me ndihmën e perëndisë, armiqtë që ju janë caktuar [a]) dhe të kërkonit plaçkën që ju është premtuar. Tani, pra, tani t'i lëshohemi armikut. Ai ju provokoi i pari jashtë radhëvet [b]), ne ta provokojmë të parët me tërë ushtërinë, t'i nxierrim me përdhunë në sheshin kobzi, gjersa hidhërimi mpirës ua ka shkurruar fuqinë dhe një heshtje pikëllimi ua ka ngrirë zëmrën».

Me të thënë këto dhe duke qënë se kishin ngrënë që më parë, dha me njëherë urdhër t'u binin borijevet dhe në orën e pestë po thuaj të ditës i nxori të radhitur për luftë. Guximi dhe besimi i trimit të pathyëshëm ka qënë sigurisht i denjë për t'u admiruar nga të gjithë. Dhe me të vërtetë, ai mjeshtër i pashoq i luftës guxoi, duke përbuzur kundërshtarin, ta provonte me atë pakicë njerëzish fatin e një beteje aqë të madhe dhe të përleshej me ushtërinë të radhitur në fushë të hapur, pa menduar aspak për ndonjë dhelpëri ngathtësie apo strategemë [c]) pusie. Ai guxoi i pari, duke lënë forcomat, të dilte në fushë të lirë dhe t'i vërsulej atij kundërshtari, duke e hequr si me përdhunë në betejë. Dhe ja tani ai po vazhdonte, me një britmë stentoriane të ushtarëvet, t'u drejtohej vetë shatorrevet armike, kur Mustafaj i dolli përpara në fillim me një togicë të mbledhur shpejt e shpejt e pastaj me tërë forcat. Por ashtu siç bënë përpara me frikë, ashtu edhe u sprapsën kollaj para tij që në sulmin e parë dhe mezi e plotësuan një vijë të vërtetë, duke dalë të gjithë jashtë kampit, sepse shumë ua mbatnin me të shpejtë e ktheheshin prapë nër shatorre. Kur e vuri re këtë barbari, se as flamujt e tij, as ushtarët nuk po qëndronin kundi, me qëllim që t'u jepte burravet zëmër me një provë guximtare dhe me vendim të prerë që ose të kthehej fitimtar tek Murati, ose të mos binte pa u shpaguar, i dha me një herë kalit e u hodh me sulm mbi frontin e parë të kundërshtarit, duke bërtitur që t'i shkonin flamujt pas e të grumbulloheshin fluturimthi atje ku do t'ua zinte syri se ish ai vetë. E ndoqën shumica e kapedanëvet të togjevet dhe një turmë kalorësish jo e parëndësishme. Edhe të tjerët që mbetën, nga turpi për ta lënë kapedanin, duke hedhur dalë nga dalë çapin, po i dilnin armikut përpara për të përballuar goditjet e tij dhe, duke u mbledhur nëpër vënde të ndryshme, po i qëndronin sa mundnin më me ngulm. Kështu u rivendos kudo fronti dhe u përtërit përleshja. Por shenja e ndryshimit të fatit, si zakonisht [ç]), s'po dukej gjëkundi dhe shpresa e fitores ishte kudo e humbur, ndërsa të krishterët po fitonin me rregull të ngaherëshëm. Aqë fort përfundimi i dy ushtarëvet e kishte përcaktuar fatin e gjithë ushtërisë dhe u kish shtënë secilit në zemër guximin e frikën.

---

a) Duhet kuptuar: nga unë, apo, më drejt, nga fati i luftës.

b) D.m.th. duke dalë jashtë radhëvet, një i vetëm.

c) Manevër, taktikë prej strategu.

ç) D.m.th. «siç ndodhte zakonisht në luftë të turqvet kundër Skënderbeut, ose: siç ndodh zakonisht në luftë, që njeri nga kundërshtarët humbet».

Moisiu nga krahu i vet po i hutonte keq barbarët dhe po i ndrydhte rreptë, herë duke lëshuar mbi ta kalorësinë, herë duke hedhur këmbësorinë dhe duke e kthyer prapë, si pas shënjavet. Ata, të mposhtur më tepër nga një farë fati se sa nga kundërshtari dhe të zotë sa mezi u shmangëshin goditjevet, dukeshin se ishin më fort të aftë për t'u lidhur se sa për të fituar.

Pali, që luftonte në mes të frontit, po mbillte kudo kërdinë më të madhe për armiqtë.

Dhe tanimë radhët e ushtërisë ishin bërë lesh e li nga të dy anët, as kalorësit, as këmbësorët nuk mbanin vëndin e tyre, të gjithë ishin përzier e bërë një dhe numuri më i madh i turqvet, me që kuajt u ishin vrarë me shigjeta nga këmbësorët epirotë, po luftonin si këmbësorë. Por, nga që nuk ishin mësuar për t'u përleshur më këmbë dhe meqë armët u rrinin rëndë dhe i mërzitnin keq, ata burra pengoheshin për vdekje. Atyre u dukej se radhët e kundërshtarëvet po shtoheshin gjithënjë, ndërsa fuqitë e veta po rralloheshin. Me gjithë këtë, ata po qëndronin të verbuar nga turpi, duke pritur ardhjen e kapedanit nga krahu tjetër, i cili ishte hedhur atje me tërë më bujarët dhe me ajkën e mbarë ushtërisë kundër Skënderbeut dhe besonin se mund ta ndryshonte fatin e gjithë frontit. Kur shikonin Palin, ua mbathnin, sepse frika që u kish kallur në zëmër me lavdinë e fituar nga burri që posa kish qëruar, i bënte ta çmonin si kundërshtarin më të madh; m'anë tjetër ata edhe ndizeshin e bëheshin flakë, sepse pamja e shëmtuar e ushtarit të tyre dhe hieja e pashpaguar e shokut të tyré u sillej para syvet. Veç kësaj, shpërblimet e shuma, që ishin një nxitje fort e madhe dhe që Mustafaj ia pat premtuar fitimtarit për kokën e urryer, i bënin ushtarët që të hidheshin edhe më me zjarr në rrezik. U grumbulluan kështu tok sa më shumë dhe u lëshuan me gjithë fuqitë e veta vetëm kundër njërit dhe, sikur t'i kishin harruar të tjerët, vetëm atij po i turreshin të vendosur pa ia hequr sytë. Cilido nga ata nuk do të kish kundërshtim që ta merrte shpërblimin e kokës së çmuar me gjak e kërdi të shokëvet të vet. Por, këtë dëshirë të çmëndur të atyre njerëzve e kthente në kërdi për ta trimëria këmbëngulëse e burrit, i cili, i rrethuar nga tufa e më trimavet, ishte mjaft në gjëndje ta vinte përpara atë turmë e të mos ia përfillte përpjekjet e kota. E kur e pa se ushtëria e barbarëvet po i sulmonte ata më egër, veç nga të tjerët, u kthye pa u ndjerë kundër tyre dhe vetëtimë ia rrëmbeu një burri kokën me shpatë e me goditje të njëmbasnjëshme e përplasi nga kali poshtë. Shokët, sapo e panë të shtrirë përdhe, ua mbathën menjëherë këmbëvet e s'kishin hall që të merrnin hakun për të dergjurin as t'ia ruanin trupin nga të zezat e tjera, që do të kish prej armikut. Atëhere epirotët ia filluan edhe më rreptë sulmit e po i shtynin pa marrë frymë duke i shpartalluar, gjersa i bënë që u qëruan krejt duke ua lënë gjithë lavdinë e fitores fitimtarëvet. Pali, me tërë fuqinë që kishte, i griu fare ata që iknin të fundit, duke i tallur me fjalë therëse:

-Ku vini, frikacakë? Kështu fluturoi nga ju kujtimi i shokëvet? S'u ndodhka këtu asnjë vëlla i Karaguzit, që po dergjet i shtrirë? Asnjë farefis? Asnjë mik i tij në tërë këtë numur kaqë të madh, që t'i a nderonte trupin e deformuar së paku me anë të shpagës, e vetëmja ndihmë më e afërt që mbetet për të? Shikoni, tani po ju thërras e po ju ftoj unë, unë, që ju të parët më ftuat pak më parë me një

shpresë të kotë për fitore. Ndaleni çapin, pranoni nga unë plaçkën e përgjakur të shokut, se po jua jap me gjithë qef»

Ata që s'mendonin për asgjë tjetër veçse të iknin, po e gëlltitnin, sadoqë me pahir, qortimin e kundërshtarit pa e hapur gojën nga turpi dhe kështu, duke u larguar dalë nga dalë nga fusha, po çdukeshin nga sytë dhe s'po e ndjenin më turfullimën e kundërshtarëvet, që po i ndiqnin. Vetëm shigjetarët e 'çfrynë më me ngulm tërbimin e vet mbi ta; radhët e tjera hoqën dorë e s'u ranë nga prapa, sepse ishin të raskapitura nga lodhja e të ngopur gjer në fyt, kështu që s'kishin më as fuqi, as dëshirë. Më në fund ushtarët, pasi mblodhën bajrakët me hënëza — shënjë kjo e flamurit për popullsitë turke, — bajrakë që ishin hedhur e flakur sa andej këndej, po i shpinin të gëzuar kush e kush më parë, me një shamatë të bukur e me këngë që ua hidhnin si t'u tekej, për tek vëndi ku qëndronte Skënderbeu. Atje kish kohë që çdo gjë ishte në gaz, sepse armiqtë ose dergjeshin të vrarë përdhe në vargje pambarim, ose, ata që kishin shpëtuar në bazë të së drejtës së luftës, po e rrëfenin me duar të lidhura e që tani s'u bënin më fajde edhe mefshtësinë e vet, edhe shpirtbutësinë e kundërshtarit. Mustafanë po e shpinin mbi një kalë plak, për t'u dukur mirë, bashkë me 12 purpuratë, e kështu ai i jepte më tepër lezet pamjes dhe sikur e lehtësonte fatkeqësinë e të tjerëvet. Ai kish kaluar m'at'anë e ish lëshuar, nga lakmia rrëminqare për lavdi, kundër kohortës a) së Kastriotit; por kur e pa atje vehten të rrethuar dhe pa asnjë nga shokët pas, pa asnjë mundësi për të ikur apo për të vdekur, siç i kishte hije, e gjeti më të udhës ai komandant fatzi që t'i bënte hallall të gjitha, bile edhe lirinë, për hir të jetës. Nuk e di a ka ndodhur, gjatë gjithë kohës së luftës me Muratin, ndonjë betejë më e bukur dhe më e përkrahur nga perënditë; aqë fort e shkëlqyer qe përpjekja e të gjithëvet atë ditë; kurrë më parë, as kapedan, as ushtar, as rrjesht ushtërie, nuk qe kthyer më i mbuluar me lavdi vehtiake dhe të përbashkët njëkohësisht.

Thonë se nga armiqtë u vranë 10 mijë, u zunë 82 robër e 15 flamurë ushtarakë. Skënderbeut i kushtoi lirë ajo fitore, zor se bëheshin, me sa thonë, treqind veta. Ushtëria e tij u pasurua edhe me plaçkën jo sido, që gjeti në kamp të kundërshtarëvet, sepse barbarët, nga që e zgjatën atje për disa muaj, kishin grumbulluar, secili për vehte, një farë pasurie. Kështu u gjetën plaçka fort të bukura të të vrarëvet e një numur i shënuar kuajsh. Me gjithë këtë, edhe pse e kish ngarkuar ushtërinë me plaçkë, kapedani s'ishte ngopur së çfryri mërinë e tij, prandaj, pasi hengrën mir'e mirë dhe muarrë vehten, e lëshoi për të shkretuar viset armike brënda kohës që mbetej nga ajo ditë. Dhe kështu, duke vazhduar fitoren e porsakorrur, u vuri zjarrë dhe i shkatërroi të gjitha ato që s'pati mundësi t'i çdukte me hekur. Me gjithë këtë, ushtëria nuk u kthye që andej duarzbrazur dhe jo vetëm që s'la asgjë që ish e çmuar, por mori e vuri përpara edhe një numur të madh bagëtish. Kështu, si të lodhur që ishin e që i vononte më tepër edhe plaçka që bënin, me zor arritën të ktheheshin në kamp aty nga roja e parë e natës. b) Atë natë, atë kohë që mbetej, e kaluan të qetë

---

a) D.m.th. garda mbretërore e Skënderbeut.

b) Roja e parë e natës = ora 6 e mbrëmjes. Rojet e natës quheshin vigjilje. Vigjilja e parë fillonte në mbrëmje, më të hyrë dielli, d.m.th. në orën 6, dhe vazhdonte 3 orë. Nata ndahej në 4 vigjilje.

dhe pa zhurmë, pa shakara e lodra, pa asnjë shënjë pothuaj të fitores, sepse ushtarët, duke e parë kapedanin e vet të mërzitur për shkak të rrënimit të Balshit, që e kish marrë vesh, rrinin si ai dhe përpiqeshin të mos e lëndonin. Me natyrën e vet të matur e me fytyrë të përmbajtur, ata herë e ngushullonin me ëmbëlsi, herë çfrynin me urrejtje kundër armikut. Por shpirti i tij i pikëlluar nuk mundi të qetësohej; ai s'mbylli dot sy, ndërsa sillte në mënd egërsinë e shkodranëvet e mendonte shpesh të mirat që u kish bërë. Kështu në mëngjes, pa zbardhur ende mirë, pasi la atje, sipas zakonit, një roje prej dy mijë kalorësish dhe një mijë këmbësorësh, u nis me forcat e tjera për në rrethimin e Dejës, duke marrë njëkohësisht me vehte edhe gjithë robërit e çdo gjë të vyer prej plaçkës që bënë. Atje ai i mori vesh të gjitha me radhë e më me siguri nga Spani dhe, pasi u ndal për aqë kohë, sa iu desh të përtërinte ushtërinë, u hodh me njëherë me forcat të freskëta përtej Drinit, duke u sjellë njëkohësisht dëme të shuma shkodranëvet. Ishte tamam më të hyrë të vjeshtës; një bar i njomë i rritur stoliste atëhere livadhet. Pasi lëshoi më të katër anët kalorësinë, ai prishi çdo të mbjellë në fushë dhe shkatërroi e çduku krejt gjithë vreshtat; çdo pemë po thuaj frutore u sheshua për tokë. Fshatarët, që u derdhën kundër, më të shumët u vranë kur po përpiqeshin të largonin armikun, të tjerët u përdorën keq e mbetën pa gjë, se ua mori pronat. Që këndej ai vazhdoi pa prerë drejtë vëndesh e qytezash të tjera të venedikasvet, duke mbjellë kudo të njëjtin mjerim. Banorët e katundevet dhe çdo forcë mbrojtjeje, që mund të kish nëpër ato anë, u hodhën të gjithë në anën e tij, para se t'i gjënte e zeza.

Skënderbeu e pat quajtur fajtor Hamzanë për zëmërimin e tij, por për të vetin s'desh t'ia dinte! Ai e nami djaloshin për egërsi, por furinë e vet të tërbuar s'e bëri dot zap.

Pastaj, kur e pa se gjithë vëndet që kish shkelur, i kish shtruar me një fuqi të pazakonshme, filloi të ishte i tmeruar edhe ndaj vetë qytetevet. Por të ftohtit e madh, që po i kërcënohej, dhe shirat, që çdo ditë po dëndësoheshin, e detyruan të strukej për të dimëruar rrëzë murevet, ku qe mësuar [a]). Ndërkaqë sundimtarët venedikas të krahinës dhe autoritetet e Shkodrës, të tronditur për të gjitha punët e veta, sidomos për rojen e Dejës, që e dinin se kish katandisur në pikë të hallit, vendosën t'i dërgonin letra Senatit për të gjitha gjërat. Në të njëjtën kohë kishin ardhur tek Skënderbeu edhe barbarët me dhurata të shuma dhe me një sasi të madhe të hollash për lirimin e robërvet. Asnjeri nuk e kundërshton se këto të holla ishin 25 mijë monedha floriri. Kështu u la i lirë Mustafaj bashkë me të tjerët, pasi u nderuan e u pritën kundërshtarët me bujari, sikur të kish pushuar çdo urrejtje. Më në fund me që s'i dinin udhët, u dhanë për t'i përcjellur e për t'i ruajtur nga ndonjë pritë e vëndasvet disa udhëheqës, që e njihnin mirë vëndin. Gjithë të hollat, që muarrë nga robërit, ua ndanë ushtarëvet si shpërblim për rreziqet që patën përballuar.

Gjatë këtyre ditëve nuk u bë asnjë orvajtje për të sulmuar Dejën, sepse nuk i lejonte dimri i mërzitur që të ndërmerrnin ndonjë veprim kundër murevet. Ata të qytetit, që kishin harruar çdo gjë përveç besës, po qëndronin si nga hera me këmbëngulje e vet të patundur. Gjithë këto të zeza, që u vinin nga çdo anë, ua kishin shkundur

---

a) D.m.th. nën muret e Dejës.

fuqinë atyre njerëzve, por zjarri në zemër të tyre mbetej po ai dhe forca e shpirtit bëhej nga dita më e madhe në trupin e tyre të dobësuar. Kështu një qytet i vogël po frenonte sulmet e një kapedani trim mbi trima dhe vetëm qëndresa e tij po thyente fitimtarin e sa e sa luftrave. Me gjithë këtë asnjë turp [a]) nuk e bëri Kastriotin që të hiqte dorë nga ndërmarrja e vet; përkundrazi, ai pat vendosur që, po të mos ia dilte ndryshe, ta fitonte qytetin duke pritur gjersa të dorëzohej. [b])

Tani po përhapeshin në popull disa fjalë jo të sigurta dhe po pëshpëritej se etërit po anonin më tepër nga paqja. Prandaj edhe Skënderbeu po sillej më butë me kundërshtarin dhe më me pak mëri gjatë mësymjevet të zakonshme. Dhe, pa shkuar shumë kohë, mori lajmin se po vinin, të dërguar me dekret të Senatit, delegatë për të filluar bisedime të reja për paqen. Sipas zakonit, ai dërgoi për t'u dalë përpara një varg nga më fisnikët dhe i priti me nderime e i mbajti me bujarinë më të madhe. Të nesërmen u dha mundësinë që të thonin çka sillnin nga etërit. U parashtrua dhe njëkohësisht u aprovua pa asnjë kundërshtim në mes tyre vetëm ky kusht për paqen: që Epiroti, duke hequr dorë nga rrethimi i Dejës, t'ua linte qytetin me gjithë të drejtat mbi të venedikasvet, gjersa e kishin marrë një herë nën mbrojtje. Për këtë atij i jepej një farë terreni pranë lumit Drin dhe një farë vendi që e quajnë Buzëgjarpëni. Skënderbeu nuk tha jo dhe pranoi me kënaqësi kushtet që paraqitën ata.

Pasi u sigurua, pra, paqja dhe u bënë më rregull gjithësa duheshin, burri fisnik, që po bëhej gati ta tregonte bujarinë e vet, filloi e foli kështu:

«Makar të ishte gjallë tani ai princ i mirë, vdekja e të cilit më shkaktoi mua një pikëllim të veçantë dhe një luftë nga më të hidhurat me ju. Dhe me të vërtetë, unë, që e kërkonja prej jush me luftë mizore dhe gjak vllazëror zotërimin e përgjakur të Dejës, nuk do ta shikonja sot krahinën e të krishterëvet e të shokëvet të zhytur në gjithë këto mjerime, por do të krenohesha bashkë me Senatin bujar për paqen e padhunuar, për të cilën zor të ankohet kush sot se është prishur për ndonjë arësye aqë të thjeshtë. Por burimi i këtij sherri është gjetkë. Juve ju çfajëson në këtë luftë që kini ndërmarrë pabesia e atyre, të cilët jua dorëzuan të parët Dejën, ndërsa, me këshillat e veta plot mëri, zvordhën prej meje zëmrën e një gruaje [c]) të paqëndrueshme, duke lënë në heshtje, me gënjeshtra e lajka të zellshme, gjithëçka qe bërë më parë ndërmjet meje dhe Lekës. Unë nuk jam, pra, i zëmëruar aqë fort me ju, jo. unë i rrëmbeva armët për t'ua lënë fajin atyre që e kanë, jo për t'ua ngjitur lakminë e mbretërimit venedikasvet, të cilët askush gjer më sot s'i ka parë të kenë qënë inisiatorë për ndonjë luftë të padrejtë. Vetëm për një gjë më ka ardhur shumë rëndë, që ju më kini zënë mua besë më pak se sa e lypte e drejta, dhe, ndërsa nga fjalët e tyre nuk luani, për mua kini kujtuar se jam shtyrë nga dëshira për t'u grindur e për t'ua dalë mb'anë që-

---

a) Sepse po vonohej pa ia dalë që ta pushtonte Dejën.
b) Në origjinal ka: **dedendo** (duke ia dorëzuar), por ndoshta, më drejt, do të ishte: **sedendo** (= duke ndënjur, pritur).
c) E nënës së Lek Zaharisë.

llimevet të mia. Unë atëhere, kur çdo e drejtë kish mbetur të gjëndej me anë të armëvet, ia nisa luftës, gjersa të tjerët ma dhanë këtë rast. Tani, kur perënditë e duan ndryshe, unë heq dorë vetë, pa jua kërkuar juve, nga terreni e fushat që më ofruat me dekret të Senatit në vënd të Dejës për konsolidimin e besëlidhjes sonë dhe pranoj me gjithë zëmër vullnetin e etërvet dhe krahëhapur miqësinë e princërvet fort bujarë. Gjë tjetër as kërkoj, as pranoj. Përkundrazi, po të jetë nevoja, unë për ju, për fëmijët tuaj dhe për dinjitetin e Pushtetit tuaj, bëj fli çdo vënd që kam, mbretërinë, të mirat, më në fund edhe jetën».

Pas këtyre fjalëve dha urdhër që të bëheshin shpallje nëpër gjithë vëndin dhe t'i lajmërohej popullit që ta gëzonte paqën e dëshiruar prej aqë kohe. Pastaj e hoqi me një herë rrethimin dhe i prishi gjithë veprat që kish ngritur për pushtimin e qytetit, ndërsa ushtëria i priti tërë gaz ata të qytetit dhe i ftoi në çadrat, gjersa ishte çdukur çdo mëri. Andrenë dhe Vulkathanin i la gjithashtu të lirë të largoheshin, dhe delegatëvet u ktheu gjërat e tjera, bashtinat dhe qytezat, që u qenë marrë pak përpara shkodranëvet dhe qytetevet të tjera. Të nesërmen, pasi u bënë, sipas zakonit, lojna të ndryshme, i nisi delegatët për më shtëpi me dhurata shumë të mbëdha. Ai vetë, që s'i rrihej me duar kryq, mori rrugën për të shkretuar tokat e barbarëvet dhe për të bërë plaçkën e zakonshme. Dhe, pasi mblodhi atje gardën e vjetër dhe i bashkoi në një të gjitha radhët, formoi një ushtëri të vërtetë, një ushtëri që të thoshnje se ishte gatitur jo për të plaçkitur vise, por për të ndërmarrë ndonjë luftë fort të madhe. Kështu i gëzuar secili po e ndiqte pas për të marrë shpërblimet e merituara të shërbimit të gjatë në ushtëri, sepse asgjë tjetër nuk kërkonte atëhere lakmia ushtarake a) nga kapedani, veç se atë që secili mund të zinte me dorën e vet. Prandaj princërit fqinj i quanin shpesh me shaka viset armike: «Thesar të Skënderbeut». Atëhere ai i ndau forcat më tri pjesë dhe, pasi u fut me çdonjerën në tokat e turqvet, u muar me plaçkitje për dy ditë rrjesht. U vranë një numur i madh kolonësh b) me përjashtim të atyre që ishin të krishterë, por edhe këtyre, përveç jetës e lirisë, s'u la asgjë tjetër. Pastaj u vuri zjarrë shtëpivet dhe i bëri shkrumb e hi, kështu që, po të vinte atëhere në Epir ushtëria armike pa ushqime me vehte, të mos mund të shpresonte se do t'i gjënte atje qoftë edhe për një ditë. Dhe, kur e pa se kish mbetur vetëm toka e shkretuar dhe vetëm gjurmët e mjerimit, Kastrioti dha urdhër të ngrinin flamujt përpjetë dhe të niseshin; dhe me të arritur ushtëria në kufitë e veta, ai i përgëzoi ushtarët me radhë për punën që kish bërë secili dhe pastaj i lëshoi për në shtëpi të gjithë, përveç tri mijëve që s'i hoqi kurrë nga roja e zakonshme. Ai vetë bashkë me turmën tjetër të qytetarëvet dhe të ushtarëvet mori rrugën për në Krujë.

Kur në Senat u referua nga delegatët për paqen epirote dhe për bujarinë e Skënderbeut e për nderimet që u bënë publikisht, etërit

---

a) Në vënd të: **ushtarët lakmitarë. Shprehja abstrakte ka karakter përgjithësimi, d.m.th. nuk i referohet vetëm rastit në fjalë, por çdo rasti. Kjo do të thotë se plaçkitja ishte një veprim i lejuëshëm.**

b) **D.m.th. fshatarët bujq, = banorët.**

u gëzuan fort, me që krahina kishte marrë frymë nga ajo luftë. Pastaj, për të nderuar trimërinë dhe bujarinë e këtij burri me ndonjë gjest shëmbëllor zëmrash mirënjohëse, pasi votuan me unanimitet, së pari e dekoruan, ndonse s'ishte aty pranë, bashkë me gjithë pasardhësit e tij, me titullin e qytetarit dhe e pranuan ndër familjet më fisnike, së dyti e zgjodhën me aprovimin e plotë të etërvet si të vetëmin që mund t'i lihej në dorë drejtimi i gjithë punëvet të Venedikut në atë krahinë. Kështu i dërguan menjëherë letra bashkë me dhurata mbretërore.

Gjatë këtyre ditëve për barbarët dhe për sulmet e tyre të zakonshme nuk u dëgjua gjë, sepse fati që pati Mustafaj i kishte ngrirë me gjithë atë frikë dhe nuk e linte Muratin të vendoste për të dërguar ushtëri të zakonshme në Epir dhe për t'i shtuar fuqitë armike më fort se sa për t'i shtënë në dorë me kësi lloj trupash. Dhe me të vërtetë, ai e shikonte se gjithë ushtëritë, që kishin hyrë gjer në atë kohë në tokat e Maqedhonisë për të ngacmuar Skënderbenë, ose ishin shkatëruar në pjesën më të madhe, ose kishin marrë me turp arratinë apo ishin kthyer në skllevër. Prandaj, duke menduar se, për t'i dhënë fund kësaj pune, ishte nevoja për forca më të mbëdha e për një gatitje tjetër, po i kalonte ditët me këshillime dhe po e shtynte më kot për më vonë rastin e lavdisë që po e priste. Por, kur mori vesh edhe paqen me Venedikun, edhe shkretimin e vëndit e rrënimet njërin pas tjetrit, dëshira e shpirtit të tij, që e bënte të anonte me kohë nga lufta, e xhindosi e i dha shtytjen e fundit. Dhe kështu plaku, që s'e zinte gjumi nga halli, përpara se të shpallte ndonjë vendim për të mbledhur ushtarë, thirri disa purpuratë, të cilët zakonisht i rrinë më afër tiranit dhe që i quajnë këshilltarë, dhe, i çmëndur nga inati e nga tërbimi, e zbrazi më në fund urrejtjen, që kish grumbulluar prej një kohe aqë të gjatë, me këto fjalë:

«Gjer më sot ne, o kapedanë kryetrima, ia kemi ushqyer e rritur vetë guximin fatbardhë kaçakut të prapë, sepse, duke qënë të zënë me telashet për hera të ra të luftës hungareze, e kemi zgjatur e s'ia kemi këputur me kohë kokën të urryerit. Kështu ai e ka ngarë pa u dënuar me aqë shumë dëme dhe përdhunime perandorinë otomane, sa që ato s'mund të t'i dëgjojë veshi, as të t'i shohë syri. Ç'turp! Tërbimi i tij prej të çmënduri ka marrë dhenë dhe ka arritur gjer në atë pikë, sa që sot të guxojë i pari të na sulmojë me tërë fuqitë e veta dhe ta verë hapur në dukje frikën dhe plogështinë tuaj. E ç't'ju përmënd tani fatin e zi të Ali Pashës dhe përfundimin po aqë të hidhur të kapedanëvet të tjerë? Idenë e gjëndjes sonë mund ta kemi nga Maqedhonia, për të cilën marr vesh se është rrënuar aqë fort nga mësymjet e tij të pandërprera e bërë shkrumb e hi nga zjarret, sa që ne të mos shohim asgjë në atë krahinë veç se gjurmët e armikut. Kështu, tani rishtas, pasi u fut për të plaçkitur me forca të gatitura nergut për këtë qëllim, kaloi ditë të tëra duke e shkretuar atë krahinë. Por gjer kur do ta durojmë këtë njeri të mallkuar me planet që ka shtruar përpara? Apo gjersa të na i hedhë prangat edhe neve vetë? Tmerrohem t'ju a them, por orvatjet e prapa të tij duhen asgjësuar, që të mos përhapet pastaj zjarri dalë nga dalë më tej për pakujdesinë tonë dhe që të mos kërkojmë ta shuajmë kur të jetë vonë, kur armiku, që ne e përbuzëm në fillim si të vogël, ta ketë ngritur kokën rrënimqare lart dhe t'i ketë shtuar fuqitë e veta. Të gjitha punët tona na

grishin për luftë dhe na i japin armët në dorë, sepse, edhe sikur të mos marrin asgjë tjetër parasysh, a nuk mjafton për t'ua ndezur zëmrat burravet trima pamja e mjeruar e popujvet tanë të shtruar? A nuk na bëjnë të skuqemi nga turpi prangat e përditëshme dhe të panumura të tanëvet dhe zjarret pa anë të katundevet me tymin që lëshojnë, duke kërkuar për këtë shpagimtarin? — Shpesh herë gjer tani ne e kemi dërmuar tërbimin hungarez dhe i kemi dhënë atij nga hera dërmën me lavdi, e kemi zhytur në zi e në turp Greqinë dhe kemi gllabëruar fuqitë e sa e sa princërvet nga më krenarët. Do të lejojmë, me mefshtësinë tonë, që turbullirat epirote të marrin dhenë? Do të vazhdojmë edhe më ta shohim atë krahinë, e cila para pak kohe na paguante haraç e na jepte ushtarë, të ndeshet në luftë të hapur me ne? Mos vallë dheu ka lindur kaqë shpejt epirotë të tjerë? Mes kanë dalë në shesh armiq të rinj për ne dhe të paprovuar? Ma ka ënda, pra, ta provoj vetë a) a mundet kjo gjindje kaqë e pamposhtur në luftë dhe këmbëngulja e kapedanit të saj të kapardisur t'i shtrohen zgjedhës së zakonshme. Nuk duhet të vazhdojmë më duke marrë vendime të kota për ta shtypur armikun me anë pritash, as ta ngopim truallin e urryer me gjakun e tanëvet, duke ndryshuar kapedanët njerin pas tjetrit dhe duke dekretuar forca të zakonshme, sepse ne e kemi të njëjtë ndër sy fatin që pësuan të gjithë, daç kapedanët, daç ushtarët, mundin e të cilëvet gjer më sot ne e kemi shtënë më tepër në punë për të luftuar vehten tonë se sa kundërshtarin. T'ia lëmë në dorë ushtërinë Ali Pashës apo Ferizit? Që të mos na sjellin asnjë shënjë tjetër prej armikut, veç se plagët e ushtarëvet të vet të sakatosur? T'i vazhdojmë edhe më planet pa fat të Mustafajt, që t'i mbajë të krishterët me paratë tona dhe t'i ushqejë fuqitë amike, duke kërkuar që ta çlirojmë nga prangat, kur t'ia kenë mpirë trupin? Jemi thyer e zënë robër, jemi liruar me para e jemi dënuar aqë shumë herë, sa që me të drejtë duhet të na vijë turp për fatin tonë. Prandaj është nevoja ta ndrrojmë krejt metodën në këtë luftë: duhet të sulmojmë me fuqi t' atilla, të lëshohemi me një ushtëri t' atillë, që me zor të mund ta nxërë Epiri, aqë më pak t'i bëjë ballë vrullit të saj. Dhe kështu do të fshijmë gjithëçka pa u përgjakur dhe, pasi t'i kemi përzënë apo t'i kemi shtruar kundërshtarët, me një kërdi që ta mbajnë mënt, do t'i sjellim përsëri në gjëndjen e mëparëshme qytetet që na kanë fluturuar nga duart për pabesinë e popullsivet. Dhe, po të jetë se ata njerëz këmbëngulës, siç e kanë zakon, do të rrëmbejnë armët nga dëshira për t'i dalë zot planit të çmëndur të kapedanit të vet, ne do t'i shuajmë krejt ata njerës të pangopur me dënime dhe do t'i bëjmë që të na i paguajnë me kokën e tyre dëmet e mëparëshme që na kanë bërë qoftë si shtet, qoftë si individë. Tani ju, o burra kryetrima, duhet t'i rrëmbeni armët jo ashtu siç e kini bërë zakon kundër hungarezëvet apo armiqsh të tjerë, por me një mëri e zëmërim shumë më të madh, ashtu siç u duhet skllevërvet dhe kaçakëvet tuaj, të cilët po çfryjnë kundër jush me një urrejtje të paparë, të grumbulluar prej kohësh me qëllim të prapë».

Ai po i thoshte këto duke folur me zë të lartë dhe tërë inat, ndërsa të titë po e dëgjonin me heshtjen dhe pëlqimin më të madh; ata e aprovonin plotësisht planin e kësaj lufte si të denjë për nderin e pe-

---

a) Murati, pra, shpall vendimin e tij për të shkuar vetë kundër Shqipërisë.

randorisë otomane dhe bërtisnin se duhej të fillohej sa më shpejt që të ish e mundur nga përgatitja e armëvet dhe të mos harxhonin për këtë punë kohën e pranverës, sepse dimri po zbutej dhe kodrat, të veshura me dëborë, po fillonin të dukeshin. Pastaj u dërguan menjëherë nëpër krahinat e popujt e nënështruar e nëpër mbretëritë e shokëvet kasnecët dhe u shpallën vendimet e u urdhëruan emër më emër qytetet për mijërat e njerëzvet dhe të kuajvet që do të jepnin ashtu, siç e kish parë të udhës Tirani. Dhe këto mijëra do të vraponin me shpejtësinë më të madhe në qytetin mbretëror të Adrianopojës, sepse Greqia, e pikëlluar nga një zi aqë e madhe a), s'kish nisur akoma të vajtonte për Selinë b) e perandorëvet fort bujarë, e cila iu shtrua zgjedhës barbare.

Përshpëritjet dhe tmeri njëkohësisht kishin marrë dhenë nëpër popujt fqinj e qytetet e krishterë, që nuk e dinin se ku do të shpërthente ajo luftë aqë e madhe, sepse planet e fshehta të Tiranit zor t'i merrte kush me mënd, sigurisht, as nga ata që ishin fare të brendëshëm e të shtëpisë, me përjashtim të këshilltarëvet, për të cilët kemi thënë se e ruajnë fort Otomanin, me qëllim që armiqtë të mos mund të dinë gjë që përpara dhe të mos mund të marrin masa për të sprapsur dhunën. Kështu, më kujtohet se, në rrethimin e parë c) të Shkodrës, armiqtë u dukën rrëzë murevet gati më parë se të merrnim vesh për ta. Por ky milet i prapë e ka zakon të shtjerë më shpesh në punë edhe një dredhi tjetër më të fëlliqur, që për gjetkë e përhap fjalën e rreme dhe zhurmën e kotë të luftës dhe gjetkë i lëshon sulmet e vërteta, me qëllim që t'i shtypë më lehtë armiqtë, kur i zënë besë dhe s'ruhen. Prandaj alarmi po merrte tani dhenë nga të katër anët. Më njanë hungarezët, që ia kishin frikën pabesisë së armikut të përjetëshëm, po rrëmbenin armët fatkeqe dhe ngrinin më këmbë fuqitë e shkurrosura nga gjithë ato kërdira; m'anë tjetër Greqia, e tronditur nga halli për të mbrojtur thërrimet e fundit të perandorisë tashmë të perënduar, po grumbullonte forcat e shkoqura nga mëritë e brëndëshme.

Me gjithë këtë, Murati nuk e gënjeu dot Skënderbenë, i cili nga eksperienca e gjatë, i dinte fare mirë gjithë dredhitë dhe dhelpëritë otomane. Por thonë se ai u lajmërua edhe nga disa prej parisë dhe prej purpuratëvet të sundimtarit me anë të disa shënjave dhe lajmëtarëve shumë të fshehtë. Sadoqë këta asgjë nuk pohonin me mënyrë fare të prerë dhe të sigurtë, prapësëprapi Epiroti s'e pati zor t'u zinte besë për gjithë sa thanë, sepse atë e bënte të besonte edhe më tepër veçanërisht qetësia e pazakonshme e Muratit, i cili s'kish dërguar gjer atë ditë asnjë roje dhe forcë ushtërie qoftë për t'u shpaguar për kërdinë e Mustafajt, qoftë për të mbrojtur kufitë. Duke e lënë, pra, më nj'anë kujdesin për punët civile dhe pa u tronditur aspak nga ajo lëvizje aqë e madhe për luftë dhe nga zhurma e armikut, Kastrioti,

---

a) Greqia (= perandoria bizantine) kishte pësuar humbje të mbëdha para se të çdukej fare si shtet me rënijen e Kostantinopojës (1453). Turqit e kishin pushtuar me kohë Adrianopojën (më 1363), e kjo fushatë e Sulltanit kundër Shqipërisë u bë para vitit 1453.

b) D.m.th. Kostandinopojën, si vëndin ku qëndronin perandorët bizantinë.

c) Më 1474.

i vendosur e pa humbur kohë, parashikoi më rregull e vuri në zbatim të gjitha ato masa, që edhe një tjetër kapedan, i urtë dhe i palodhur, do të mund t'i parashikonte dhe t'i merrte në një gjëndje t'atillë. Dhe aty për aty dërgoi lajmëtarë me letra për tek fqinjët, mbretthit e shokët epirotë, që të qëndronin gati me armë në dorë, të rregullonin rojet dhe të forconin e siguronin qytetet me njerës të armatosur, sepse gjithë ajo mizëri ushtërie aqë e madhe sillte dëme për të gjithë, pa dallim, dhe rrënime e shkretime të përbashkëta dhe Otomani vinte jo vetëm për të çdukur atë, por për të shuar krejt gjithë Epirin. Njëkohësisht me shpejtësi jo më të vogël u nis edhe vetë, pasi dërgoi më parë Moisinë dhe shumicën nga paria e vet, për të kërkuar e mbledhur ushtarë dhe drithë për nevojat e luftës. Duke i rënë an'e mb'anë të gjithë vëndit dhe duke e shëtitur me kalë, ai jepte urdhëra e merrte masa të shuma, pa pushuar as ditë as natë, gjersa t'ia hiqte armikut çdo mundësi dhe çdo rast për të çfryrë egërsinë dhe për të patur lavdinë. Kështu pjesa e madhe e fshatarëvet dhe turma e njerëzvet të paaftë a) u suall bashkë me mbarë plaçkat nëpër qytetet. Gjithë sa qenë burra të fortë dhe tërë ata në moshë për ushtëri u mbajtën për nevojat e ndryshme të luftës. Për këtë gatitje të re të luftës, ai thirri gjithashtu edhe rojet b) nga kufitë e Maqedhonisë dhe forcat, që u mblodhën kështu nga të gjitha anët, formonin një ushtri që s'mund të mos e përfillnje. Atëhere Kastrioti vendosi që ta ndante ushtërinë. Para së gjithash, me qëllim që t'i vinte për ballë barbarëvet në një përleshje më të lirë, sipas rastit që do t'i paraqisnin rrethanat e vëndit, ai zgjodhi për vehte 10 mijë frymë nga ata që kish patur në shërbim e që u dalluan pak kohë përpara kundër venedikasvet dhe pranë Oronikut. Rojës së Krujës, mbi numurin e vjetër të qytetarëvet, iu shtuan 1300 ushtarë, të gjithë epirotë dhe trima të sprovuar në shumë raste luftrash. Vetë qytetarët u armatosën me të gjitha llojet e armëvet që vlejnë për të sprapsur armikun nga muret, dhe sidomos me fuqinë e shpirtit e me besimin e zëmrës. Njëkohësisht me vendosjen e rojë së re u nxuarrë jashtë qytetit turma e femravet, e paaftë për luftë, dhe mosha e djemvet të paaftë. Mbeti vetëm rinia luftëtare pa turmat e vegjëlisë, të cilavet s'ua ndezin aqë lehtë flakën në zëmër zegthat e trimërisë dhe që me zor i bën t'u lëvrijnë gjokset e fjetura emri i çmuar i lirisë.

Për rrezikun, që kërcënonte gjithëçka u mendua thellë dhe u veprua me kujdes të plotë, sepse dukej që ai qytet ishte kështjella e gjithë krahinës për të dërmuar sulmet barbare dhe shpresa e shpëtimi i pjesës tjetër të mbretërisë. Por nuk di a do të ishte më mirë të largoheshin fëmijët e gratë nga sytë e qytetarëvet, apo të mbeteshin atje bashkë me ta, sepse fytyrat e pikëlluara, po t'i kishin pranë, lotet që t'u shikonin dhe rënkimet që do t'i dëgjonin, mjerimi i skllavërisë që do t'u sillej përpara syvet dhe mynxyra e prangavet, do të ishin për luftëtarët një nxitje shumë më e fortë se sa vetëm kujtimi i njerëzvet të tyre të larguar. Në mos po të themi se ky farë plani s'u është dukur më i sigurt atyre të rrahur në punë të luftës për këtë arësye, ndoshta, se, me gjithë që është një nxitje e fortë për ata që do të

a) Kuptohet: për luftë.

b) Këto trupa i kish lënë pas fitores kundër Mustafajt. Ishin 3000 veta.

përballojnë vuajtje dhe rreziqe, prapësëprapi ai është njëkohësisht edhe një shtytje e rëndësishme për guximin dhe këmbëngulјen e kundërshtarit. Me gjithë këtë lakmia e plaçkës së shpresuar i bën ushtarët që të rrëmbejnë armët e të luftojnë më me ngulm për qëllimin e tyre dhe i ndez barbarët me zektha më të furishëm për të qëndruar; ata lëshohen më egër kundër goditjevet, më egër kundër predhavet, dhe as muret, as luftëtarët e armatosur, që qëndrojnë sipër tyre, nuk mund t'i ndalojnë që të mos u afrohen kush e kush më parë. Përkundrazi, në rast se ata nuk dëgjojnë asgjë në qytet veç se burrat trima të pranishëm, në rast se nuk shikojnë nëpër muret veçse duart e djathta të etura për gjak dhe gjokset e destinuara për vdekje, ata lëshohen më me ngathtësi.

Vargu i përlotur i krutanëvet që po largoheshin, psherëtimat dhe ulurimat e femravet që mbushnin kudo vendin, ja pamja e mjeruar që shikonje. Nuk mbeti shtëpi, as lagje dhe asnjë pjesë e qytetit që nuk e provoi zinë. Po buçiste pazari nga një britmë e ngatërruar herë e atyre që i qortonin a), herë e atyre që ua shkakëtonin lotët njerëzvet të vet. Me gjithë këtë pamja e asaj fatkeqësie dhe e atij pikëllimi të përgjithëshëm ishte e veçantë nëpër tempujt e faltoret, sepse atje po derdhej e grumbullohej një mori e madhe populli dhe një mizëri njerëzish gjithëfarësh. Kudo nëpër gjithë altaret po bëheshin lutje dhe kushtime dhe po derdheshin lote vaji pa mbarim. Të shqyerit e gjoksit dhe të fytyrës, siç e ka zakon ajo gjindje, e bënin edhe më të zezë pamjen e mjerimit. E njëjtë ishte edhe dhëmbja e nënavet që përveç se gërvishteshin në fytyrë, u pëlqente të bënin edhe si gratë e tjera të pikëlluara. Asgjë nuk quhej e turpëshme, asgjë jashtë masës në atë fatkeqësi dhe më e lavdëruar dilte ajo, dhëmbja e së cilës gjykohej mbi të tjerat. Nuk mungonin edhe vajtimet e zakonshëm dhe mizorë të vdekëtarëvet, si edhe zërat e kobshëm të gravet, që ua ngjisnin shkaqet e fatit të tyre të zi perëndivet. Pastaj nënat, kur dhëmbja u ul pakëzë, e ngopur prej lotëvet, u kthyen nga njerëzit e vet kudo që ishin për t'u folur, e me sy të ënjtur e me fjalë të përsëdytura po jepnin porosi krenare, herë duke kujtuar shërbimet e bëra dikur fëmijëvet dhe dashurinë e merituar, herë duke u treguar pleqërinë e pafuqishme dhe thinjat e respektuara. Po në këtë gjëndje ishin e kështu flisnin që të gjithë. Gratë, duke ua hedhur të vegjëlit burravet ndër duar, po vajtonin për shtëpitë tashmë të zbrazura dhe për të zijtë jetimë. Pleqtë, të shtangur nga pikëllimi i heshtur dhe të shqetësuar për shpëtimin e fëmijëvet, as nuk ua ndiznin më me fjalë ndjenjat krenare të vetëvet dhe rinisë prej natyre të etur për t'u hedhur në rreziqe, as nuk i prapsonin nga mundimet dhe detyrat që u duhej të kryenin me ngulm, për të mos u dukur se vinin përpara dashurisë së atdheut dashurinë e fëmijëvet.

Menjëherë u lëshua një urdhër nga Skënderbeu, që qyteti të lehtësonej nga ajo barrë e rëndë dhe secili të shkonte në detyrën e vet, sepse mjaft më, thoshte, me dhëmbjen që të ngrin e me mjerimet vehtiake. Atëherë vaji u përsëdyt rishtas dhe klithma e lotët ia nisën përsëri, sikur të shikonin se armiku po u rrëmbente tanimë gjithëçka,

a) Kuptohet: për lotët.

burrat, prindërit, faltoret, perënditë vetë. Njerëzia, një herë që kishin filluar të përqafoheshin, me zor shkëputeshin nga njeri tjetri; secili dëshironte të qëndronte shok i rrezikut dhe i fatit të njerëzvet të vet. Por, kur e panë se tellallët dhe zyrtarët e kapedanit po ngulnin këmbë më tepër dhe s'po i linin, u hodhën në përqafimet e fundit e po ndaheshin dalë nga dalë nga gjokset e dashura dhe po largoheshin të gjithë me sy ngahera të ngulur mbi muret, pa vënë re se ku u shkelnin këmbët. Thonë se i shpunë nëpër qytetet detare të Epirit dhe nëpër kështjella të tjera të aleatëvet e të venedikasvet. Po këtu u mblodh edhe një numur i madh kolonësh bashkë me gjedhet dhe kopetë e veta, me qëllim që të mos mbetej asgjë e vlefshme në atë mjerim, nga ku armiku të mund të nxirrte ushqime dhe t'i kishte me shumicë.

Pasi u largua turma dhe pushoi klithma e zhurma në qytet dhe kujdesi për armët u mbeti vetëm burravet, Skënderbeu kohën që tepëronte prej asaj dite e kaloi duke pritur grurëmbajtësit dhe duke rregulluar zyrtarisht hambarët. Ushtarëvet ua caktoi ushqimin kokë për kokë dhe u dhuroi një numur të madh mburojash e shigjetash të të gjitha llojevet, me qëllim që t'ua fitonte atyre kështu qysh më parë besimin me bujarinë e vet dorëlirë. Ai thoshte se ua jepte kështu pa kursim armët dhe hekurin njerëzvet, me qëllim që t'i kishin kurdoherë pa frikë dhe t'ua ngjeshnin edhe më me lavdi armiqvet. Më në fund, ua dorëzonte mburojat, por që t'i kthenin prapë. Kështu, duke bërë shaka, u dha fund këtyre punëve dhe i bëri krejt për vehte zemrat e turmës [a]).

Të nesërmen thirri Vranakontin, të cilin e kish vënë në krye të rojes së qytetit, burrë me origjinë nga Epiri, i dashur edhe për meritat e të parëvet, edhe për trimërinë e veçantë. Pasi largoi të tjerët, bisedoi së pari vetëm me të gjerë e gjatë për rrethimin e Krujës dhe për karakterin e barbarëvet. Pastaj, ballafaqe në pazar, i futur në mes të turmës së luftëtarëvet, me zë të lartë që të digjohej nga të gjithë dhe duke i bërë thirrje besnikërisë së secilit, po u linte amanet shpëtimin e atdheut, herë duke këshilluar, herë duke urdhëruar, herë duke u lutur e duke caktuar ndëshkimet si për pabesi dhe për krim, ashtu edhe shpërblimet bujare për besnikëri. T'i përballonin, thoshte, me besnikëri detyrat e rënda të atdheut, ta sprapsnin qënërisht armikun e të mos pranonin kurrsesi të binin në bashkëbisedim me të, por t'i bënin veshët të shurdhër e të qëndronin të paepur, sepse, për ndryshe, Otomani kishte për t'i futur në kurth e për t'i shtënë në dorë, duke ua mbushur mëndjen me fjalë të bukura për një paqe vdjekjeprurëse, në rast se do t'i gjënte të gatëshëm për t'i zënë besë. Përkundrazi, po të shikonte se nuk kishte përpara veçse zëmra krenare dhe veshë të shurdhër ndaj ledhatimevet të kota, ai do të mblidhte stremet, i thyer që në sulmin e parë me ndihmën e perëndivet, dhe nuk do të ndërmerrte më ndonjë veprim kundër murevet, veçse po të donte të çfaroste ushtarët e vet e të hidhej në një rrezik të padyshimtë për të çfryrë zëmërimin. Dhe me të vërtetë, pozita e qytetit, vazhdonte, ishte aqë fort e mbrojtur prej natyre, sa që, edhe sikur qytetarët të rrinin duar

---

a) Të ushtërisë.

kryq, vetë vëndi mund t'ia thyente me lehtësi hundët dhunës. Prandaj, po të bëhej ndonjë lëvizje kundër murevet, asnjë s'kish për të dalë i giallë së andejmi; kurse ata i priste një lavdi e shënuar dhe e papërgjakur, mjaftonte që të donin ta kishin. Pastaj tha: «Ç'fjalë mund t'ju them unë më tepër juve? Përse t'i nxit më tej e t'i ndez ata, trimëria dhe besnikëria e të cilëvet është bërë tanimë e njohur gati në të gjithë botën? Përkundrazi, edhe sikur të gjitha punët të më dukeshin më pak të sigurta në dorë tuaj, edhe sikur ju të mos kishit dhënë gjertani asnjë provë qëndrueshmërie dhe besnikërie, prapësëprapi do të ishte më e drejtë të besonja se lajthitem nga qytetarët e mij, se sa të mos u kisha besim».

Me të thënë këto fjalë, dolli në orën e gjashtë të ditës jashtë qytetit. Një turmë shumë e madhe, e përbërë pothuaj nga gjithë qytetarët, e përcolli gjer tek portat. Pastaj, pasi u nda së andejmi dhe u kyçën portat, zbriti tek forcat e tjera në një vënd përballë qytetit. Atje dha shpejt e shpejt shënjën dhe kampi u vu në lëvizje. Sa bëri pak hapa, i dolli përpara Moisiu bashkë me ushtërinë e vet të armatosur lehtë; ai po kthehej nga Sfetigradi, qytet që ndodhej pranë kufivet të barbarëvet dhe që po i nxirrte fort telashe Skënderbeut. Me të vërtetë, Dibrani a) e kish përforcuar atë me gjithëçka, me burra, me armë, me ushqime dhe me disa vepra fortifikimi, që gjykoheshin të dobishme, të ndërtuara nëpër muret. Përveç kësaj, ishin nxjerrë jashtë qytetit për të mos i patur si pengesë nëpër këmbë, gjithë ata që s'kishin moshën dhe seksin e duhur. Kujdesin e qytetit ia kish lënë në dorë Pjetër Perlatit, burrë që peshonte fort e që ish i rrahur në punët e luftës. Por mbi të gjitha një gjë pandehej si puna më e mirë, e cila pastaj, me rrjedhimet që pati, dolli më ugurzeza, e kjo ishte që pothuaj e gjithë roja e qytetit përbëhej nga ushtarë dibranë, të cilët Moisiu i kishte zgjedhur nergut për këtë punë, si njerëzit më luftarakë të Epirit nga gjithë popullsitë e tjera të mbretërisë. Skënderbeu e lavdëroi fort, sepse çdo gjë e kish rregulluar si jo më mirë. Dhe kështu, pasi i dorëzoi atij forca të tjera, të cilat i kish bërë gati për roje të qytetevet të tjerë, e dërgoi bashkë me disa nga paria për të forcuar vëndet e tjerë dhe qytetet e tjerë të krahinës, duke i caktuar secilit pothuaj nga një detyrë, me qëllim që të merreshin kështu sa më shpejt masat për çdo gjë dhe të mos i gjënte ndonjë rrezik për shkak vonese. Ai vetë bashkë me pak kalorës shkoi kaluar gjer afër portavet të Sfetigradit, sepse kishte një hall aqë të madh për atë qytet, sa që s'mund të thuhet, sikur t'ia ndjente zëmra të keqen që do t'i gjënte. Por, me qëllim që t'ua ndiste më tepër zëmrat luftëtarëvet të vet dhe t'i bënte të patundur me një fjalë që do t'u mbante vetë, duke i porositur që të ruheshin nga pusitë e barbarëvet e nga dhelet e Muratit, të cilavet ua kishte frikën më tepër se sa vetë armëvet, hyri në Sfetigrad dhe në mes të qytetit, ku ishin grumbulluar e po turfullonin luftëtarët më të shumë dhe ku ishin derdhur

a) Moisi Golemi.

nga çdo anë dhe po e rrethonin në formë kurore gjithë më bujarët, thonë se ai filloi kështu:

«Ishte e pamundur, o sfetigradas, që Zoti i madh e i vërtetë t'ju jepte juve sot një rast më të mirë, të jepte për zëmrat e flakta, dhe për ushtarët e zjarrtë një rast më të bukur se sa ky që me plot të drejtë ju ka dhënë të rrëmbeni tani armët për ta lënë të vulosur për gjithëmonë me shëmbëllën e lartë besnikërinë tuaj edhe kundrejt meje, edhe kundrejt mbarë Epirit. Gjer tani ne kemi luftuar për fitoren, për nderin e mbretërisë; tani ju duhet të luftoni për shpëtimin, për lirinë, për murét e atdheut. Tani ju duhet të përpiqeni që lavdet, të cilat i kini merituar në sa e sa luftra të kryera me sukses nën udhëheqjen time, të mos i ktheni në turp të madh nga plogështia; dhe në pjesën më të madhe, fati i kësaj varet nga ju, sepse nga ju do t'ia fillojë Murati hyrjes për në Epir. Ju, që t'jua them vetë rrezikun që ju pret, do të ju sulmojë të parët tërbimi barbar, me qëllim që pastaj së këndejmi, si nga një portë e rrënuar e Epirit, t'i lëshohet gjithë vëndit për ta dëmtuar më lehtë. Me ju do të fillojë kjo luftë. Ju, në rast se e kini në gjoks trimërinë, në rast se vlugon ndër burra trima kujtimi i lirisë, mund t'ia dërmomoni fuqitë dhe t'ia thyeni hundët armikut. Nga ju do të fillojë otomani edhe të dridhet, edhe të shpresojë. Po të jetë se do t'ju gjëjë, kur t'ju godasë, në një zjarr të tillë guximi, si kjo furi e pashoqe që shoh tani ndër ju dhe si këto turfullima të pamasë që po dëgjoj me gëzim prej jush, atëhere do ta zërë frika për rreziqe kudo më të mbëdha dhe do ta nxierrë që këndej mësimin për t'i mbajtur larg duart nga qytetet e tjerë të Epirit. Por edhe ju nuk do t'ju ndrydhë për një kohë të gjatë me një rrethim të kotë, veçse po të dojë plaku kokëngjeshur [a]) që t'i fishken këtu fuqitë e veta për një qëllim të çmëndur. Dhe me të vërtetë, gjëndja e qytetit është e tillë, e tillë natyra e vëndit, sa që të mundet të mos e përfillë kundërshtarin, sado i egërsuar që të jetë. Prandaj vendoseni, o qytetarë, që këtë fitore të papërgjakur e gjithashtu të bukur ta arrini vetëm me këmbënguljen e guximshme dhe me besimin e patundur. Nga përfundimi i trimërisë suaj, gjë që unë e përsëris me kënaqësi, varet në pjesën më të madhe edhe besimi i popujvet të tjerë. Mbi ju do t'i kenë sytë të gjithë që t'ju lavdërojnë, që t'ju shajnë, që t'ju imitojnë më në fund, si ta kini ndryshuar mbarë fatin e luftës. Dhe me të vërtetë, ç'hije do t'u kishte burravet trima ta çfajësonin vehten me anë të fatit dhe të pashmangësisë së fatkeqësivet njerëzore? Me anë të arësyes merren përsipër e mbarohen punët më të mbëdha. Është vështirë që fati ta gabojë mendimin dhe të mos i shkojë pas trimërisë. Ju, pastaj, do t'i kini të gjitha ato gjëra, që mund të parashikoheshin me gjykimin më të saktë dhe që mund të siguroheshin për ju. As armë, as ushqime, as roje më të fuqishme nuk mund të dëshironi më. Turma e pavlefshme [b]) e vegjëlisë nuk do t'ju pengojë, britmat e vajshme dhe të sulurat shqetësonjëse të fëmijëvet nuk do t'ju largojnë nga detyrat e përbashkëta, nga kujdesi i armëvet dhe nga mbrojtja e atdheut. Unë ju lashë juve vetëm me muret e atdheut, me perënditë,

a) Murati, i cili tani ishte plakur.
b) D.m.th. për luftë.

me altaret e me vatrat, me qëllim që ju të ndizi vetëm nga zegthat e lavdisë dhe të trimërisë, nga flaka e mundit dhe e rrezikut dhe nga shikimi i njeri tjetrit. Me gjithë këtë edhe unë së bashku me ushtërinë të armatosur lehtë do të jem jo larg jush, spektator dhe nxitës i heshtur i trimërisë suaj. Dhe, sadoqë nuk kam ndërmënd t'i bëj ballë gjithë sulmit të armikut gjakatar dhe fatit të mbarë luftës në një betejë frontale nga dëshira e çmëndur për t'u përleshur, prapëseprapi një pjesë të madhe të mundimevet tuaja do t'i marr mbi vehte dhe, me sulmet e dëmtuara, do të bëj që përpjekjet e kota të armikut të dështojnë. Me të vërtetë, për ne, asnjë mënyrë luftimi nuk është më e mundëshme, asnjë taktikë ushtarake më e sigurtë për t'u ndjekur në mes të një llumi aqë të madh njerëzish dhe në mes të gjithë atyre mijrave luftëtarësh, se sa ajo që të mos i japim kurrë kundërshtarit mundësinë për t'u përleshur, që të mos hyjmë kurrë në lojën e rrezikshme [a]) për gjithë fatin tonë, edhe sikur ta shikojmë fitoren të sigurtë. Barbari, në fillim, do të na japë nergut rast për të patur sukses, ai do ta ushqejë guximin tonë me gjakun e të vetëvet, me qëllim që pastaj, pasi të na ketë ëmbëlsuar dhe të na i ketë marrë mëntë me përfundimin njëherë fatbardhë, të na shtjerë në kurth e të na dërmojë më lehtë. Por ne duhet të bëjmë me kujdesin më të madh e me mënçurinë më të madhe që dëshirat e prapa të Otomanit të dështojnë dhe armiku i panumur të korret pak e nga pak, sipas rastit që do të na japë koha dhe vëndi. Për mua do të ishte me të vërtetë e vajtuëshme ajo fitore, që do ta paguanja me kërdinë e ushtarëvet të mij, dhe tetë ose dhjetë mijë armiq të vrarë do t'i quanja, besomëni, më tepër një pamje të trishtuar se sa të gëzuëshme, sado e vogël që të ishte humbja juaj. Unë do t'i lavdëroj fort epirotët e mij dhe do t'i nderoj si fitimtarë, po të jetë se nuk do të lejojnë që të thyhen nga mbreti i turqvet. Çdo gjë tjetër më pëlqen që ta mendoni më mirë ju vetë, o dibranë, ndërmjet jush, se sa t'jua them unë, duke ju këshilluar me ngulm, nga një farë dyshimi i heshtur [b]) për besnikërinë tuaj.»

Gjatë po atyre ditëve, që Kastrioti u nis për të forcuar Krujën me forcat që mblodhi sa andej këndej, u hodh në Evropë ushtëria aziatike [c]), duke u drejtuar me shpejtësi të madhe për në Adrianopojë. Të gjithë e thonë njëzëri se nuk ishin aspak më shumë se 40 mijë njerëz. Dhe me të vërtetë, gjersa lufta ishte në Evropë, pjesa më e madhe e ushtërisë u mblodh atje, sepse edhe ushtarët ishin më të aftë për luftë, me të cilën ishin mësuar, edhe gatitja e tyre, në atë shpejtësi, mund të bëhej më lehtë brënda vëndit.

Ndërsa forcat mbretërore po vinin kështu fluturimthi për ditë nga çdo anë dhe Murati kishte formuar tanimë një ushtëri shumë të madhe e gatitja ishte afër fundit, përpuratët dhe ekspertët në punë të fushatavet ushtarake po i paraqisnin Tiranit plane të ndryshme për luftën që duhej filluar. Një palë ishin të mendimit se nuk duhej vonuar më, se duhej dërguar kundër Epirit më parë kalorësia e lehtë,

---

a) D.m.th. në luftë frontale. Duhet kuptuar se kjo taktikë që porosit Skënderbeu është e nevojshme në këtë rast, kur forcat armike («llum njerëzish») janë me mira, por kjo nuk është një taktikë absolute; Skënderbeu ka bërë edhe luftë frontale, kur e ka parë të mundëshme.

b) D.m.th. këmbëngulja për t'i këshilluar do të tregonte mosbesim.

c) Ushtëria e mbledhur dhe e ardhur nga Azia.

që ata i quajnë, sipas zakonit të gjindjes, pararendës[a]), për të pështjelluar, përmbysur e turbulluar, me sulmin e tyre të papritur si furtunë, gjithëçka dhe për ta tërhequr në ndeshje kundështarin e pambrojtur duke e qesëndisur gjersa të vinte pastaj vetë ai me tërë ushtërinë dhe ta dërmonte më me lehtësi. Një palë të tjerë mendonin se duhej hequr krejt dorë nga provokimet e kota të këtij lloji, që të mos i jepnin kundërshtarit arësye më të forta për të marrë me kohë masat që do të ishin të nevojëshme për gjithë luftën, as ata vetë të mos binin të parët në pritë. Mjaftonin, thoshnin, shëmbëllat e shuma të kërdisë që sapo kishin pësuar të tjerët. Veç kësaj, ata merrnin vesh, (— e lajmet për këtë vinin çdo ditë sheshit në popull, —) se Epiri ishte ngritur i gjithë në këmbë me armë në dorë, se qytetet e kështjellat ishin forcuar së tepërmi me çdo gjë dhe me rojë luftëtarësh, se gjithë postet pothuaj e gjithë hyrjet ruheshin nga ushtëri të vendosura nergut për këtë qëllim. Epiroti, pastaj, po shëtiste tërë ditën e ditës bashkë me forcat e tjera gjithë vëndin e po këqyrte grykat për të rregulluar pritat që duheshin ngritur dhe që sa e sa herë i kishin dalë me sukses. Ishte e rrezikshme të mbanin atë mënyrë luftimi me atë kundërshtar; duheshin menduar plane të tjera, që të mos mund të përgënjeshtroheshin, si gjer atëhere, nga përfundimi. Me të vërtetë, ç'do të pengonte që të mos shuheshin të gjithë, nga i pari gjer tek i fundit, prej shpatës armike, para se të vinte për ta, të shtypur, ndihma e vonuar e ushtërisë? Duhej të ruheshin t' ia nisnin asaj lufte me gjakun e të vetëvet; duhej të bënin përpara me tërë forcat e me tërë gatitjet dhe ta shpëtonin më në fund me një punë t'atillë perandorinë Otomane. Me gjithë këtë, fitoi një farë mendimi i mesmë, që dukej më i përshtatur për kohën dhe për nderin e punës që kishin për të bërë, të dërgonin, d.m.th., përpara jo më pak se një të tretën e ushtërisë, duke e quajtur këtë numur të mjaftë jo vetëm për të mos u turpëruar, por edhe për ta mbuluar, përkundrazi, armikun me turp. Pasi t'ia përmbysnin me ardhjen e tyre të papritur gjëndjen dhe planet kundërshtarit, këta do t'ia bënin më të lehtë qasjen ushtërisë mbretërore.

Kështu, pra, u zgjodhën shpejt e shpejt 40 mijë kalorës me armatim të lehtë dhe në të njëjtën kohë u dërguan drejt e në Sfetigrad, për t'ia filluar të parët rrethimit të atij qyteti. Pastaj Tirani, duke u ngritur[b]) krejt, dha urdhër që të këqyrnin forcat e tjera dhe t'i vinin ne rrjesht. Kapedanët e legjionevet ishin gati të panumur, sepse është bërë zakon që ushtëria të ndahet në flambura,[c]) në krye të të cilëvet qëndrojnë feudatarët, që ata vetë i quajnë timaratorë. Çdo flambur ka disa subashidë dhe kapedanë skuadrash dhe një numur më të madh ose më të vogël kalorësish, sipas cilësisë[ç]). Gjithashtu edhe forcat këmbësore, si ato të Azisë, si ato të Evropës, përbëhen në bazë të një rregulli të caktuar dhe ndahen sipas kapedanëvet të tyre. Edhe numuri i ushtërivet ndihmëse të Tiranit, të cilat caktohen zakonisht në kohë lufte, ishte jo sido. Nuk mungonin gjithashtu, siç ndodh za-

---

a) D.m.th. pararojë.
b) Duke u nisur me tërë forcat.
c) Flambura, d.m.th. flamurë, bajrakë: kompani me një flamur në krye.
ç) Kuptohet: të kapedanëvet të skuadravet.

konisht në çdo punë, edhe një shumicë vullnetarësh. Veç këtyre, ishin të pranishëm jo më pak se tri mijë të mbytur në borxhe [a]) dhe të liruar nga ushtëria, si edhe të rinj të tjerë [b]) në lule të moshës, të cilët i kërkojnë rrogë dhe shërbim ushtarak mbretit, duke pritur që të rimerren në radhët e ushtërisë e ta shlyenjë turpin [c]) me ndonjë vepër të shënuar trimërore. Çadrën dhe vëndin e qëndrimit të prijësit e ruajnë më tepër se 7 mijë luftëtarë të armatosur, të cilët i quajnë **janicarë** dhe që më drejt quhen «familja e Tiranit», të gjithë këmbësorë, shumë më luftëtarë se të tjerët; barbarët i kanë këta në luftë si triarë, [ç]) si ndihmë rezervë. Por, për ta rritur në dukje ushtërinë, mblidhet edhe një turmë e madhe skllevërish gjithëfarësh dhe një numur shumë i madh njerëzish të paarmë po thuaj, të cilët i shtien në punë më fort për të trembur se sa për të luftuar dhe ia lëshojnë kundërshtarit që t'i vrasë, me qëllim që, i lodhur e i raskapitur nga kjo punë, të shtypet më lehtë. Dhe kjo gjë numërohet ndër strategemat më të mbëdha të turqvet.

Sipas zakonit, dy kanë qënë kapedanët kryesorë të kësaj ushtërie, të cilët ata i quajnë bejlerbegë, d.m.th. kryekapedanë, njeri i Azisë, tjetri i Evropës. Këta ne i quajmë, me një fjalë më të përdorur, Pashë.

Do të ishte një gjë tepër e mërzitëshme për lexonjësit, sikur unë të donja t'i tregonja tani të gjitha me emrin e tyre dhe t'i numëronja një për një me numurin e tyre. Do ta quaj, pra, se kam bërë mjaft për këtë qëllim, si shkrimtar, po të jetë se do të jap një njoftim të shkurtër e të sigurt për shumën e gjithë ushtërisë. Por edhe për këtë pikë, si për shumë të tjera, çështja nuk kalohet pa kundërthënie, të cilat të bëjnë t'u zësh më pak besë atyre që i pranojnë për të vërteta. Një palë rrëfejnë se Murati kishte atëhere me vehte 150 mijë luftëtarë, 90 mijë kalorës dhe 60 mijë këmbësorë; një palë të tjerë thonë vetëm 120 (mijë), duke zbritur nga kalorësit 20 mijë dhe nga këmbësorët 10 (mijë). Unë, nga ana ime, nuk e quaj me shumë rëndësi cilëndo nga të dy mendimet që të pranoj; me gjithë këtë, mëndja më anon nga numuri më i madh, që të mund të themi se gatitja në fjalë e asaj lufte i përgjigjet më mirë kohës aqë të gjatë që u harxhua për të, sadoqë kjo ushtëri nuk u mblodh e nuk u organizua me atë rregull fare të përpiktë, sikurse në rastin, kur Otomani do të nisej për t'u përleshur në betejë frontale, ku do të dukej trimëria e vërtetë. Gjithë planet, gjithë përgatitjet rregulloheshin më tepër për rrethim qytetesh e rrënim muresh se sa për ndeshje në fushë të hapët.

Skënderbeu, pasi u dha zëmër sfetigradasvet dhe i siguroi punët ashtu siç e lypte nevoja, u ngrit e u nis për në qytetet e vëndet e tjerë të mbretërisë. Duke përshkuar me kujdesin më të madh gjithë krahinën, po u ngjallte të vetëvet e po u ndiste në zëmër flakën e besimit, herë

---

a) Janë skllevër për shkak të borxhevet; kur i lanin borxhet, fitonin edhe lirinë.

b) D.m.th. jo skllevër.

c) D.m.th. skllavërinë.

ç) **Triarë** (= triarii): në kohën antike ushtarë veteranë që formonin vijën e tretë (të fundit); në përgjithësi pastaj: rezerva e fundit.

me lavdërime, herë me shpërblime, herë me vetë madhësinë e rrezikut që u kanosej. Nga ana tjetër, Moisiu kishte siguruar çdo gjë me roje shumë të fuqishme, me drithë, me armë dhe me gjithë gjërat e tjera që duheshin gatitur për t'i bërë ballë rrezikut të luftës, sa do i madh që mund të ishte. Pasi e hoqi kështu hallin për këto gjëra, Kastrioti vazhdoi rrugën në drejtim të forcavet, të cilat ishin porositur që të prisnin jo larg Krujës. Në udhëtim e sipër e arriti Dibrani dhe pasi u kthyen kështu së bashku me ushtërinë në kamp, po çlodheshin të kënaqur. Por si ushtarët, si kapedanët, s'patën shumë kohë për të biseduar, sepse pa pritur, lajmëtarë nga të katër anët, që dridheshin nga frika dhe me një klithmë të pazakonshme, po lajmëronin se armiku ndodhej tanimë në prak të derës, se çdo gjë po shkrumbohej e po mbështillej nga zjarri i luftës së mjeruar. Me gjithë që s'dinin gjë me siguri, por nga që frika i bën njerëzit të besojnë, pohonin me gjithë mënd se kishte ardhur vetë Murati dhe se i kish mbushur malet, qafat, luadhet e gjithë luginat me luftëtarë; të shqetësuar, i luteshin kapedanit që të kishte kujdes për vehte dhe për forcat e ushtërisë, të mos shtyhej nga guximi rrënimqar e t'i priste sulmet e para të një armiku aqë të fuqishëm në fushë të hapur, por ta shpinte ushtërinë në ndonjë vënd shumë të lartë, nga ku, duke e parë armikun me sy, të mund të nxirrnin një gjykim më të drejtë dhe më të sigurt për gjithë punët. Kastriotit nuk i bënin ndonjë përshtypje aqë të madhe këto fjalë, sa që të mund t'i linte, sipas këshillavet të tyre, vëndet që pat zënë për fushim të përherëshëm. Por, kur e pa se po vinin tek ai fluturimthi roje nga çdo anë dhe se të gjithë thonin gati po atë fjalë, duke qënë të pasigurtë në gjykimin e tyre vetëm për numurin e forcavet armike, nga shkaku se barbarët nuk kishin zbritur ende të gjithë nëpër fusha dhe nuk ishin mbledhur të gjitha trupat në një vënd, që të mund të çmohej kështu me siguri numuri i tyre, kur e pa, pra, se të gjithë i thonin gati po atë fjalë, atëhere dha menjëherë urdhër të ngrinin flamujt dhe t'i shkonin pas katër mijë kalorës e një mijë këmbësorë dhe bashkë me këta u nis me heshtjen më të madhe që mund të bëhej për në Sfetigrad, ku e dinte se armiku kishte për të ngritur çadrat.

Ishte duke kaluar nata, kur ushtërisë iu dha shënja për t'u nisur. Prandaj të nesërmen mezi gjatë rojës së dytë të natës arritën e zunë vënd rreth 7 mijë hapa larg qytetit, sepse Sfetigradi mbante nga Kruja 400 e 80 stade po thuaj. Pasi Epiroti e gjeti vëndin të sigurt për kamp dhe pasi ngriti rreth e rrotull një grumbull dheu që të ishte më i sigurt, u kujdesua pastaj që të vendoseshin këmbësorët dhe kalorësit nëpër vëndet e tyre, të caktoheshin rojet dhe të kërkonte pa zhurmë qafat e përshtatura për pusi. Më në fund, ai i ndaloi të bënin zjarre, qoftë veçmas, qoftë bashkërisht. Pasi u rregulluan kështu të gjitha gjërat dhe u dha një urdhër për burrat që të mos ndiheshin, ai u nis për të vërejtur kampin dhe për të parë punët e armiqvet bashkë me Moisinë dhe Tanush Topinë. Dhe pa zhurmë, herë për mes pyjesh, herë për mes luginash të fshehta, u ngjit mbi kodrinën përballë qytetit. Së andejmi, pasi i vuri re mirë të gjitha gjërat, u kthye, më të zbardhëllyer të ditës, me qetësinë më të madhe në kamp. Atje çështja nuk shkoi pa u biseduar dhe pa u çfaqur mendime mjaft të ndryshme për të, sepse,

gjersa kundërshtari i kishte ngritur çadrat rrëzë murevet dhe zotëronte pjesërisht fushat nën to, pjesërisht malet, kapedanët nuk shikonin dot ndonjë shpresë fitimi pa humbje të madhe të të vetëvet, pa u dërmuar, d.m.th. si të pakët që ishin, nga armiqtë e shumë, qoftë nga ata në fushë, qoftë nga ata që do të zbrisnin të freskët nga malet. Përveç kësaj, kishin frikë se mos arrinin pa pritur forcat e tjera mbretërore dhe dërmoheshin kështu të rrethuar që të gjithë. Kjo gjë i bënte që të hiqnin krejt dorë pothuaj nga çdo mendim për luftë. Po për këtë arësye e quanin të rrezikshme edhe që të thërrisnin për ndihmë e ta nxirrnin jashtë qytetit rojën. U pa më e sigurtë një rrugë tjetër, d.m.th. që t'i shpërndanin, po të mundnin, forcat armike me mjeshtëritë e zakonshme dhe t'i tërhiqnin në vënde më të përshtatura për t'i dëmtuar .Me gjithë këtë atë ditë s'u bë gjë, sepse, piakosi nata. Vetëm u dërguan kudo e sa më larg nëpër gjithë vëndet zbulonjës që të shikonin se mos vinte Murati dhe se mos u ngrihej ndonjë pusi nga armiku.

Gjysmën e asaj nate ia falën qetësisë, gjysmën tjetër e harxhuan me vepra të ndryshme fortifikimi, sepse Epiroti e kishte ngritur kampin që andej dhe i kishte shpënë stremet më pranë qytetit. Kështu që zor se ishte 40 stade larg kampit të kundërshtarit. Këtë e bëri, sepse mendonte se mund t'i tërhiqte më kollaj për përleshje dhe t'i shtypte nga afër. Pastaj, pasi u kujdesën për trupin dhe u bënë, që ta them kështu, të gjithë gati, i mbushi vëndet që dukeshin më të përshtatur për pusi me luftëtarë dhe i shpërndau ushtarët rreth e qark nëpër gjithë pyjet e shkurrajat. Sipër tyre, nëpër vëndet më të vështira të malit dhe nëpër pyje të pakalueshëm, vendosi këmbësorinë; vetë u fut në mes të kalorësisë dhe zuri vënd në luginë rrëzë malit. Si ndezi pastaj me fjalë Moisinë dhe Muzakën e Angjelinës, burrë të pashoq për mjeshtërinë e luftës, i dërgoi bashkë me një grup prej 30 të rinjsh nga më trimat për t'i nxjerrë armiqtë nga kampi dhe për t'i tërhequr në vëndet e pusisë. Kuajt dhe burrat që u zgjodhën në këtë rast nga gjithë turma ishin më të shquarit, të mbuluar me mallota të zakonshme, me qëllim që veshja e hijëshme ushtarake të mos ua nxirrte pritat në shesh, të cilat ai dëshironte të mbaheshin fort të fshehta. Çdo kalorësi i u dha për ta ngarë nga një kafshë mbartëse pothuaj, e ngarkuar me grurë, me qëllim që të dukeshin sikur ishin ndonjë karvan grurëmbajtësish. Dhe, që të mos i mungonte gjë asaj rrene, ata u urdhëruan t'i afëroheshin qytetit nëpër mes rrugësh të padukëshme, nga ajo anë e malit, që ishte e lirë nga çadrat armike, dhe që andej të bënin sikur po futeshin në qytet. Kapedanët veteranë dhe mëndjehollë nuk lanë asgjë pas dore nga këto. Ushtarët gjithashtu po i ndiqnin pas të patrëmbur dhe me mëndje top përballë çdo përfundimi. Kur po rralloheshin hyjet me ditën që po vinte, ata i qenë afëruar kampit të armikut në një largësi prej një mijë hapash po thuaj; atëhere rojet e barbarëvet, që i vunë re nga lart [a]), lajmëruan për ta së pari me flamujt që ngritën dhe pastaj me britmën që lëshuan. Ata s'u turbulluan fare nga këto të thirrura dhe po e shpejtonin hapin më me ngulm, sepse as nga kundërshtari nuk mund të kishin ende ndonjë rrezik, as ikjen nuk e

a) D.m.th. nga malet, ku ruanin etj.

shikonin të dobishme. Por disa ushtarë kalorës, të zgjuar nga rojet e togut të tyre, që s'kishin marrë vesh gjë prej gjumit, rrëmbyen pa asnjë farë rregulli armët dhe, pasi bënë përpara e u larguan nga kampi, u lëshuan mbi ta, duke i pandehur për ndonjë karvan barinjsh e fshatarësh që mbanin grurë. Epirotët nuk e përfillën atë numur të pakë që po u vinte dhe po bëheshin gati të përlesheshin, duke u shtyrë sigurisht më fort nga guximi se sa nga urtësia. Me gjithë këtë, pasi u prapsuan pakëzë në sulmin e parë të kundërshtarit, suallë pastaj shpinën dhe muarrë arratinë, duke bërë sikur kishin frikë. Barbarët, që menduan se po ikënin nga frika, u lëshuan mbi ta, duke ngarë sa më shpejt kuajt dhe duke i sulmuar në të ikur e sipër më me egërsi nga prapa. Atëhere u kthyen me një herë të gjithë duke qëndruar kuajt dhe, pasi çveshën shpatët, u lëshuan përpara për të përballuar gjoja rrezikun ekstrem, të detyruar nga nevoja, apo për të prapsur dhunën e ndjekësvet me trupin e vet dhe me fytyrën e vendosur që do t'u vinin për ballë, duke u shtënë se ikja ishte e rrezikshme për ta, gjersa kuajt armiq u çfrynin pothuaj mbi supe. Turqit s'u trëmbën aspak, por, duke i çmuar burrat vetëm nga veshja, ngritën me të shpejtë mburojat dhe po i afroheshin kundërshtarit, duke ia filluar të parët betejës. Dhe njeri prej tyre, me origjinë aziatike, me trup vigani, bëri përpara të tjerëvet dhe, duke rrotulluar topuzin e hekurt me një fuqi e britmë njëkohësisht fort të madhe, e vërtiti mbi kundërshtarët, sikur të lëshonte ndonjë shtizë. Ata, të mbledhur e të grumbulluar ngjeshur në një vënd, nuk mundën t'i shmangeshin goditjes që po u vinte, por plagës i shpëtuan, sepse topuzi, duke u sjellë me një zhurmë të madhe mu në mes të tyre, u prit nga një djalosh dibran me mburojën, të shtrirë përpara. Pastaj u afruan të tjerët dhe luftimi filloi të bëhej me shpata.

Numuri pothuaj i barabartë i luftëtarëvet dhe gjëndja e njëjtë e armëvet nga të dy anët formonin një pamje të bukur dhe një figurë të rrallë luftimi, sepse edhe barbarët, që u lëshuan për sulm nga kampi me të shpejtë dhe me një farë mospërfilljeje, s'kishin armë të tjera veçse nga një mburojë dhe nga një shpatë secili. Vetëm një gjë u rëndonte armiqvet, që tanët ishin më të zgjedhurit e gjithë burravet dhe kapedanë rinie. Ata, përkundrazi, u lëshuan pa asnjë dallim, frikamanë dhe trima së bashku, ashtu siç i patën zgjuar shpejt e shpejt. Dhe kështu fati i tyre u duk pa dyshim shumë poshtë që në fillim të përleshjes së furishme. Me të vërtetë, kur aziani, tek i cili qëndronte forca dhe qëndresa e gjithë ushtërisë, u vra nga duart e Moisiut, të tjerët i zuri një frikë shumë e madhe dhe një dëshpërim njëkohësisht jo vetëm për fitoren, por edhe për shpëtimin e vet, po të mos u vinte ndonjë ndihmë nga kampi. Prandaj, duke i sjellë këmbët dalëngadalë për nga prapa, i kthyen kundërshtarit kurrizin dhe, me ndryshimin e fatit, ua mbathën duke e lënë me turp fushën, ku pak kohë më parë ishin duke ndjekur të tjerët. Epirotët i lanë të ikënin lirisht dhe nuk lëshuan kundër tyre (gjersa i thyen), ndonjë fjalë të rëndë, as britmën lajmëtare të fitores, por u grumbulluan me urtësinë më të madhe rreth kapedanëvet, mblodhën përsëri kafshët mbartëse dhe filluan t'i ngisnin në drejtim nga kishin ardhur, tamam si të merrnin arratinë, duke lënë të vrarët dhe plaçkën.

Nga përfundimi i lumur i kësaj ndeshjeje, burrat muarrë më

tepër guxim dhe më tepër zëmër; me gjithë këtë gëzimin e vet ata e ruanin të tërë për fazën e dytë të ndërmarrjes, që tanimë kish filluar. Rënkimi i pandërprerë i një ushtari, të dëgjuar për trimëritë e tij në shumë lufta, dhe dhëmbja e paduruar nga plaga, ua hiqte të tjerëvet kënaqësinë nga zëmra dhe nuk i linte të gëzoheshin. Këtë e kish plagosur barbari me shpatë në sup të mëngjër, kështu që s'kish fuqi as për të mbajtur armët, as për të drejtuar kalin. Moisiu, që i erdhi keq për të, këceu nga kali dhe, pasi e mori me duart e veta, ia besoi njerit nga ushtarët, që të mos rrëxohej në vrap e sipër të kalit, gjersa s'i bënin duart të mbahej, dhe e urdhëroi që ta shpinte sa më shpejt në kamp, ku qëndronin shokët e tyre, përpara se të shpërthente ndonjë rrebesh tjetër nga ana e armikut. Përveç këtij, asnjë tjetër nuk pësoi gjë në atë përleshje; përkundrazi, të gjithë dualle shëndoshë e mirë. Nga barbarët u vranë pesë dhe u plagosën tetë, pak sigurisht si numur, por shumë si të pakët që ishin.

Kështu, ndërsa këndej kali i rrëmbeu nga sytë e shokëvet të dy ushtarët, andej, nga kampi i armiqvet, u dëgjua një klithmë dhe një turfullimë si asnjë herë, për shkak se të plagosurit, me të qarat e tyre që mbushnin dhenë dhe me plagët që tregonin tërë shëmti, ia kishin ndezur gjithë ushtërisë tërbimin për të rrëmbyer armët, dhe sidomos atyre që kishin ndonjë lidhje afërie me të vrarët. Prandaj, pa pyetur për urdhër, po shpërthenin nga të katër anët e kampit për sulm pa kapedanë, pa asnjë rregull, ashtu siç e shtynte gjithëkënd mëria dhe flaka e dëshirës për shpagë. Por, pas një shpalljeje që dolli nga shatorrja e kapedanit, u kthyen të gjithë prapa dhe u mblodhën rreth çadravet, duke pritur urdhërat e tij. Ai, nga frika që kish prej pritavet të zakonshme të armiqvet dhe nga dyshimi që bënte se mos nën pretekstin e grurit fshihej ndonjë dhelpëri atje rrotull, sidomos kur plagët e mbëdha të ushtarëvet nuk flisnin për duar vegjëlie të thjeshtë dhe për shpata fshatarësh, zgjodh për atë punë[a]), me qëllim që të mos kishin rrezik për t'u turpëruar, katër mijë kalorës nga më trimat; ata do të dërmonin karvanin e grurëmbajtësvet dhe do të merrnin kafshët mbartëse, por edhe do të gjurmonin me kujdes e me pëllëmbë kodrinat e afërta, luginat, pyjet e gjithë vrimat e tjera, për të zbuluar pritat e armiqvet.

Ndërkohë kish arritur tek Kastrioti ushtari i dërguar prej Dibranit. Pasi ua dorëzoi shokun, për t'i patur kujdes plagët, rojevet që i duallë për ta pritur, ia filloi pastaj të bërtiste pa e mbajtur dot vehten, duke bredhur sa andej këndej ndër sy të luftëtarëvet dhe duke u thirrur shumëve me emër: «armë, armë, barbarët po vinë; gjithë kampi i armiqvet është ngritur më këmbë». Dhe, si shënjë të ardhjes të tyre tregonte pluhurin që po ngrihej; Skënderbeun në fillim e zuri një ngashërim e frikë nga halli për shpëtimin e shokëvet, kur shikonte se nga tërë grupi ishin kthyer vetëm dy duke marrë me turp arratinë, dhe njeri i mbytur në gjak që i rridhte nga plagët e freskëta, dhe kur dëgjonte britmën prej të çmënduri e plot tmerr të ushtarit. Por, kur i mori vesh fill e për pe prej tij të gjitha sa kishin ngjarë, hidhërimi iu shndrrua në gëzim e halli në guxim dhe i porositi të gjithë që të mos dëshpëroheshin dhe të kishin në gatishmëri për burrat kuajt, shigjetat dhe armët.

---

a) D.m.th. për të vazhduar ndjekjen e Moisiut me shokë.

Rojet, që ishin vendosur nëpër qafat e malevet, po e shikonin tani mirë se Moisiu, i ndjekur pa prerë në fushë të hapët, po i tërhiqte kundërshtarët në vëndin e pusivet dhe po ua shpinte shokëvet në dorë për t'i shkuar në thikë. Dhe me të vërtetë, tanët, duke e dredhur rrugën herë këndej e herë andej në mes të kafshëvet që po ngisnin, në fillim u hoqën me hap të ngadaltë, më tepër duke pritur se sa duke ikur, por kur e panë se armiqtë shpërthyen prej kampit, lanë thasë e streme dhe ua mbathën tamam këmbëvet. Kështu, pasi e kaluan brënda pak kohe fushën, arritën në një kodër përkundrejt, nga ana e veriut, e cila mbronte kërthizën e luginës, ku ndodheshin të armatosurit. Dhe, përpara se armiku t'i kërcënonte më nga afër, u kthyen tek të vetët, të këputur aqë fort nga lodhja dhe nga vrapi i pandërprerë si kuajt, si burrat, sa që dukeshin sikur kishin marrë me të vërtetë arratinë. Barbarët, kur i panë të vareshin me të shpejtë nga maja e kodrinës, duke menduar se po futeshin në luginë për t'u fshehur, u lëshuan drejt e mbi ta; pasi iu afruan vëndit, me qëllim që t'i rrethonin nga të gjitha anët e t'i kapnin më lehtë, u shpërndanë sa andej këndej pa rregull dhe një palë iu ngjitën kodrës, një palë po mateshin të hynin në luginë. Por turfullima e tmeruar e kuajvet që dëgjuan, i ngriu në fillim burrat dhe i shtangu të heshtur në vënd, gjersa zhurma që po ndihej tani më qartë dhe hingëllima që po dëndësohej, shënjë e padyshimtë, u tregoi sheshit se atje ishin kundërshtarët. Atëherë frika, që i bënte, siç ndodh zakonisht, t'i shikonin më të mbëdha nga ç'ishin të gjitha ato gjëra që dëgjonin dhe të mos gjykonin me saktësi si qëndronte me të vërtetë puna, ua mbushi kollaj mëndjen që të merrnin arratinë. Por, ndërsa po bëheshin gati t'ua mbathnin, Skënderbeu dha me një herë shënjën dhe u ngjit e u hodh nga ana e djathtë mbi ta, duke u kallur tmerrin me këtë të papritur. Me të njëjtin vrull shpërtheu mbi ta Tanushi nga ana e majtë dhe këmbësoria së sipërmi, duke zbritur papritmas nga mali, ku ishin fshehur nëpër vënde plot shkëmbinj e gurë. Atëhere qëndruan, të shtangur më fort nga çudia dhe tmeri se sa të vendosur për të luftuar. Por, kur nevoja i bindi se s'u mbetej rrugë tjetër veç armëvet, gjer sa kundërshtarët po lëshoheshin me furi nga çdo anë mbi ta, nganë me tërbim të pa zakonshëm kuajt e zunë kodrën. Dhe në fillim mundën ta sprapsnin kundërshtarin me shigjetat prej kalorësi që hidhnin nga lart, sepse, në një vënd aqë të ngushtë dhe në një truall të tatëpjetë dhe të pasheshtë, asnjë përdorim tjetër s'mbetej për atë armë. Por, duke ardhur nga ana e përkundërt Peik Manudi bashkë me një numur këmbësorësh, nga të cilët dyqind ishin shigjetarë dhe po aqë hagreptarë, i nxori me lehtësi nga vëndi e u dha të tatëpjetën. Nga poshtë rreth e qark kudo ishte kundërshtari; nga lart predhat e pamëshirëshme po u binin si breshër; kështu të ndrydhur, s'kishin nga të delnin e të ikënin. Çveshën, pra, shpatat e, të ndarë më dysh, u lëshuan të gjithë mbi armiqtë dhe mbi shigjetat e hekurin si të verbër, duke pësuar kërdi të madhe. Por, të pakë e të lodhur, ata shtyheshin me lehtësi nga kundërshtarët që ishin më të shumë dhe të freskët, veçanërisht nga krahu i djathtë, ku Skënderbeu kishte formuar një si garth e mur, duke dëndësuar ushtërinë e kalorësvet dhe të këmbësorëvet heshtëtarë. Prandaj u grumbulluan me të njëjtin tërbim në krahun e mëngjër dhe,

pasi thyen fuqinë e tanëvet dhe hapën rrugë, të paguar me gjak shumë, po përpiqeshin të shpëtonin kokën duke luftuar dhe duke ikur njëkohësisht. Atëhere u përzien të gjithë së bashku dhe Epiroti s'kish më hall as për të ruajtur rregullin, as për të ripushtuar kodrinën; secili u hidhej të mundurvet e s'pushonte së i dërmuari në të ikur e sipër, ashtu si dinte vetë.

Në atë pështjellim e përpjekje për të çarë rrethimin, u dërmuan më shumë po thuaj nga pesha e vet dhe nga armët e shokëvet se sa nga kundërshtarët. Kështu shpëtuan më pak se dy mijë; të tjerët mbetën të vrarë dhe kufomat, të çveshura ndërsa ende po përpëliteshin, u lanë të dergjeshin atje ku secilin e kishte përplasur fati të shtypur. Nga ata që ikën 34 u zunë të gjallë, të tjerët zor se i ndoqi kush 20 hapa, sepse Kastrioti dha me një herë urdhër që t'i binin bories për t'u kthyer prapa, duke thënë se ishte i kënaqur nga ajo fitore dhe se kishte frikë se mos gëzimi i tyre dhe i tij fluturonte shpejt, po ta linte lakminë e të vetëvet të ngopej gjer në fund. Flamuj ushtarakë u zunë vetëm tre, por as që kishin marrë më shumë barbarët me vehte, sepse kishin ardhur me ngut e po thuaj hajduçe. Nga kuajt e të vrarëvet, më tepër se një mijë u gjetën të gjallë, kurse të tjerët ishin vrarë në përleshje e sipër. Prej fitimtarëvet u vranë vetëm 22 veta dhe u plagosën 15. Kështu Arbërori a) e vuri si jo më mirë në vënd grurin që humbi me një plaçkë e fitore të pashoqe.

Kampi i turqvet, që vazhdonte të qëndronte akoma rrëzë qytetit, b) në fillim ishte i gëzuar nga gruri i rrëmbyer i kundërshtarit dhe po priste t'ia sillnin nga çasti në çast grurëmbajtësit të lidhur për t'i dënuar e bërë kurban, duke i shkuar në thikë për shpirt të atyre pesë të vrarëve. Por, kur panë turpin dhe kërdinë e gjithë asaj ushtërie të tyre, burravet, që po çfrynin më kot, lotët u vanë rrëke dhe zëmra u ngriu nga pikëllimi i pamasë. Një dridhmë e madhe u hyri njëkohësisht të gjithëvet në kamp nga frika se mos kundërshtari, duke marrë keq zëmër nga suksesi që pat, u lëshohej me të njejtin vrull vetë atyre, sepse besonin se numuri i tanëvet ishte shumë i madh dhe se kishin përpara forcat e gjithë vëndit. Prandaj u vendosën me kujdes të veçantë roje kudo, u ndanë me përpikërinë më të madhe radhët e ushtërisë dhe u urdhëruan që të zinin vënd në formë kurore rreth çadravet të kapedanëvet. Flamurët ishin të gatëshëm nëpër vëndet e veta dhe kuajt ishin shaluar e me fre në gojë, sikur kundërshtari të pritej me sigurinë më të madhe. Por Epirotit, me gjithë këtë, nuk i ishte rritur mëndja nga fitorja e s'i kishte marrë koka erë aqë, sa që të mos u trëmbej armiqvet jo më pak, se sa ata i trëmbeshin atij dhe të mos kujtonte se po gatitnin pa rreshtur kundër tij ndonjë kurth për të marrë hakun e turpit që pësuan, sidomos kur merrte vesh se kampi i mbretit c) nuk ishte shumë larg. Prandaj, para së gjithash urdhëroi që, me t'u errur, të mblidhnin stremet dhe ta vendosnin kampin edhe pesë mijë hapa të tjera larg armikut. Në mëngjez, pa dalë ende mirë dielli, dërgoi për në Krujë bashkë me 50 ushtarë dhe me shërbëtorët e secilit Tanushin, me qëllim që të merrte forcat ushtarake, të lëna atje

---

a) Skënderbeu, i cili rregullisht thirret nga Barleti Epirensis (Epirot). Me arbëror kemi përkthyer emrin Albanus, kur është fjala për albanët e Shqipërisë.

b) Kuptohet: të Sfetigradit.

c) Muratit.

bashkë me Gjergj Stresin. Po këtyre u dha kuajt dhe plaçkën që kishin zënë, për t'i hequr nëpër vënde më të sigurta të krahinës.

Të gjitha këto u siguruan e u kryen dhe forcat tona u grumbulluan në një vënd brënda shtatë ditëve. Me gjithë këtë, dy ditë para se këto ndihma të reja të arrinin në kamp, pesë mijë nga pararoja e Tiranit erdhën fluturimthi gjatë rojës së dytë të natës [a]) pranë qytetit. [b]). Të nesërmen, kur dielli kish perënduar më, ia mbrriti pas tyre edhe Murati me ushtërinë tjetër që kish gatitur. Ky [c]) ishte viti një mijë e katërqind e dyzet e nëntë që nga lindja e Krishtit, por i njëmbëdhjeti që nga koha, kur Skënderbeu shtiu në dorë mbretërinë, më 14 Maj, kohë, kur në fusha piqen të mbjellat dhe livadhet, të veshura me bar, u sigurojnë pa mundim kullotë ushtërivet. Këtë kohë shumë të përshtatur për luftë barbarët e ruajnë sidomos për fushatat e jashtëme. Me shumë të drejtë, pra, Tirani ndaloi të prishej gjë nëpër fushat armike apo të thërmohej gruri, me qëllim që, pasi të arrihej e të korrej, t'u jepte pastaj për ushqim ushtarëvet. Por [ç]), për të ruajtur zakonin që kish ai llauz, si edhe për t'u kallur tmerin atyre të qytetit, ai bëri para tij një demostrim të tillë, në bazë të një plani të menduar dhe të arësyetuar fort: në krye vuri këmbësorinë dhe trupat e armatosura lehtë të azapëvet, pastaj kalorësinë me timaratorët, subashidët, sanxhakët dhe kapedanët e tjerë, sipas radhës së tyre. Më në fund, pas duartrokitjesh të fuqishme dhe pas një britme që lëshuan e një zhurme që bënë ushtarët me të gjitha llojet e armëvet, i urdhëroi të marshonin përpara tij rreth murevet të qytetit. Pastaj, si ngulën flamurët në tokë, u shpërndanë me vrap për të zgjedhur vendin e kampit dhe kështu ngritën çadrat në vënde të ndryshme. Pjesa më e madhe e këmbësorisë dhe turmat që s'u kushtonte fort lëkura u vendosën rrëzë malit, rrëzë murevet e nëpër vëndet më të rrezikshme. Kalorësia, një pjesë qëndroi tre stade, një pjesë katër stade larg qytetit. Garda dhe çadra e prijësit u vendosën më tepër se tetëqind hapa larg murevet.

Tërë ajo natë kaloi për të ngritur çadrat e për të rregulluar rojet me shaka e këngë të ndryshme. Tiranit veç s'i ndahej mërzia, sepse edhe turpin, që pësuan para pak kohe të titë nga armiku, s'e duronte dot pa u turbulluar, edhe shpresë se mund ta shtinte qytetin lehtë në dorë nuk kishte sidomos për arësye të vëndit të ashpër dhe të paafrueshëm, ku ndodhej. Dhe me të vërtetë, ai ndodhej në krye të një mali thikë që zor t'i afrohej edhe këmbësoria me armatimin më të lehtë. Kështu që, më tepër se me armë, atij i mbetej ta provonte besnikërinë e qytetasvet me mënyra më të buta. Të nesërmen, prandaj, nuk u bë asnjë provë dhe asnjë veprim armiqësor kundër murevet; ushtëria u mbajt në qetësinë më të madhe dhe nuk u lejua që të sulmonte; përkundrazi, në mbrëmje atë ditë u dërguan me kërkesa të Otomanit lajmëtarë të paqes, që t'u bënin të ditur të rethuarvet të zezat e rreziqet që i prisnin, po të ish se nuk pranonin të dorë-

---

a) Rreth orës 12 të natës.
b) D.m.th. Sfetigradit.
c) Viti i ardhjes së Muratit në Shqipëri, më 14 Maj. Me këtë Barleti bëri një parentezë, duke e ndërprerë pak fjalën.
ç) Këtu mbyllet parenteza dhe vazhdon tregimi se si erdhi Murati.

zoheshin vullnetarisht, para se të digjonin borijet e luftës. Kushtet e dorëzimit, të cilat ai ua çfaqi të gjithëvet, ishin formuluar kështu: Murati nuk do t'i bënte asnjë ndryshim gjëndjes së mëparëshme të qytetarëvet; ai do t'u linte atyre po ato detyrime që u kish caktuar më parë Skënderbeu. Shumë dhurata dhe nderime i propozoheshin komandantit të qytetit, mundësia për t'u larguar i lirë nga kështjella si dhe 300 mijë aspra.[a] (Këto janë një lloj pareje tek barbarët prej argjëndi të stamposur). Për t'u menduar, u linte tërë natën. Po të ish se do të ngulnin këmbë në qëndresën e tyre, të nesërmen do t'i shikonin mbi krye të armatosur dhe, kur pas përleshjes me shpata të çveshura t'u ishin sheshuar muret, më kot do t'i luteshin për kushtet që i kishin refuzuar më përpara.

Perlati, i cili ndodhej në shesh të qytetit bashkë me trupat e luftëtarëvet, kur e lajmëroi një ushtar, që u largua nga muret[b]), se kishin ardhur disa njerëz të mbretit që kërkonin të flisnin me të, u dha menjëherë këmbëvet dhe u drejtua për nga ajo anë e qytetit, ku iu tha se kundërshtarët po prisnin. Pasi qëndroi mbi mure, i porositi barbarët me anë të dragomanit që të flisnin. Ata i kërkuan që të largohej turma tjetër, sepse kishte disa gjëra, thonin, nga Tirani, por të cilët mund të flisnin vetëm me të. Pjetri ua priti duke tallur me buzë në gaz: «Paski zgjedhur, or miq, një kohë shumë të përshtatur për këto të fshehta tuaja, i paski lënë ato për natën, me qëllim që jo vetëm ushtarët e mij, por as dita vetë të mos i marrë vesh. Prandaj kam frikë se mos ato që sillni për mua janë t'atilla, që tmerojnë edhe vetë dritën e diellit, sadoqë ndoshta puna juaj, e bërë me frikë, do të duhej lavdëruar». Pastaj u tha se s'kish marrë shëmbëll nga të parët që të bënte diçka pa u këshilluar me ushtarët e vet, të cilët i kishte shokë të mundimevet dhe të rreziqevet, dhe të largonte nga bisedimet me armiqtë ata, besnikërinë e të cilëvet e kish zgjedhur mbi të gjitha për të mbrojtur mbretërinë e Skënderbeut, lirinë epirote, vetë jetën e tij më në fund. Pastaj s'e kish zakon të këshillohej me të huajt natën. Në rast se dëshironin, të nesërmen mund t'i dëgjonte sa të donin.

Me të thënë këto, i urdhëroi që të largoheshin menjëherë nga muret. Atëhere zëmrat e vegjëlisë, që rrëmbehet lehtë, dhe mëndjet e ushtarëvet u ndezën keq. Të mbledhur rreth kapedanit dhe duke bërtitur se ata ishin dërguar jo për besëlidhje, por si spiunë, për të vërejtur muret dhe për të gjurmuar punët e qytetarëvet, kërkonin që të hapeshin portat për t'i kapur e sjellur në qytet dhe, pasi t'i detyronin të thonin të vërtetën, t'u prisnin duart, siç ishte zakoni për dënimin e spiunëvet, dhe t'i ridërgonin në kamp. Pjetri jo vetëm që s'ua pranoi

a) Monedhë argjendi, (aspros greq.) = i bardhë. Pra: pare të bardha).
b) Kuptohet se ishte roje në muret etj.

këto kërkesa prej të çmënduri, por edhe e dënoi rreptë me fjalë dhe e bëri zap lakminë e tyre prej ushtari duke thënë se asgjë nuk duhej mbajtur më me kujdes nga vdekëtarët në punët njerëzore se sa besa e dhënë. Ata, vazhdonte ai, e kishin kaluar kufirin dhe kërkonin për një gjë aqë të pa sigurtë të dhunohej çdo e drejtë njerëzore dhe hyjnore, çdo zakon e rregull i luftravet. Të dërguarit, pra, u kthyen tek Tirani tamam siç kishin ardhur, pa i prekur kush as me dorë, as me fjalë, por edhe pa u siguruar për asgjë, pa parashtruar e pa mbaruar asnjë punë.

Plaku [a]) në fillim u zëmërua keq, si i përbuzur me tallje nga armiku, dhe gati kish vendosur që t'i binte qytetit më tepër me armë se sa me fjalë [b]). Me gjithë këtë, pasi i shkoi inati, mendoi se për një prijës nuk kish përulje apo turp, kur ishte puna për të vepruar për hir të mbretërisë dhe të dëshirës për lavdi, sidomos kur zëmrat e popujvet mund t'i bësh për vehte dhe kur kështjellat e qytetet mund t'i shtiesh në dorë e t'i vësh nën zgjedhë me anë të mirëbërësisë, pa derdhur gjak ushtari e pa ndonjë kërdi njerëzish. Kështu të nesërmen dha urdhër që po ata persona të vinin në provë me po ato porosi ndjenjat e qytetarëvet. Ndër ta shtoi edhe një nga purpuratët e vet, burrë të nderuar e të zotin sidomos për të mbushur mëndjet, me origjinë nga Epiri, me qëllim që edhe bisedimet të kishin më tepër rëndësi e besim, edhe ai njeri me gjuhë të njohur, t'i shtynte më lehtë ata kokëfortë, herë me lutje, herë me këshilla, për t'u dorëzuar. Ndërsa ata po i afroheshin qytetit, Perlati mori masat, para se të zbriste t'u fliste, që të hetohej me sy nga muret mali përqark e pyjet më afër qytetit, se mos ish ngritur kund ndonjë pusi nga prapa shpinës; pastaj nga një portë e vogël, që e ka emrin «Dibrane», i priti barbarët në qytet. U fut brënda vetëm purpurati bashkë me tre ushtarë dhe dy shërbëtorë, të cilët për mes sheshit të qytetit i shpuri në faltoren e Shën-Mërisë, ku, pasi thirri më pleqtë e qytetit, urdhëroi të bëhej mbledhja. Gjithë rinia mbeti jashtë nga frika se mos kjo gjë bëhej shkak për ndonjë trazirë. Atëhere barbari, i cili do të fliste i pari, gjersa i kish ftuar i pari për bisedime, u ngrit dhe në fillim u përpoq me fjalë fort ledhatare të fitonte besimin e të bënte për vehte zëmrat e qytetarëvet; pastaj, duke u nisur nga shëmbëllat e shumë qyteteve dhe popujve, radhiti e parashtroi gjithëçka me aqë kujdes, sa që s'do të kishe ç't'i shanje, sikur të mos i kish ngritur fuqitë e Tiranit, për të tmeruar njerëzit, mbi natyrën e vdekëtarëvet.

Pjetri tha se çështja do të qe mbrojtur shumë bukur e shumë mirë, sikur të mos kishe të bënje me zëmra të paepura e me gjokse kushtuar lirisë, Të gjithë, vazhdoi ai, kishin për t'i pranuar njëzëri ato

a) D.m.th. Murati.

b) D.m.th. ta pushtonte më tepër me armë se sa ta kërkonte me fjalë.

kërkesa, sikur kërcënimet e otomanëvet e të armiqvet të mund të gjënin vënd në zëmrat trime apo sikur mbretëria e Skënderbeut të mund t'u neveritej atyre. Gjer atë ditë s'kishin patur ndonjë të keqe nga ai apo ndonjë të mirë nga Murati, për hir të së cilës të mund të pëlqenje më mirë të huajin në vënd të bashkëqytetarit, armikun në vënd të mikut, barbarin në vënd të të krishterit. Tirani më parë le të vepronte, le të sulmonte, le të provonte me hekur të tmerronte të rrethuarit e të sheshonte muret, le t'i bënte të vrarët stivë dhe atëhere qytetarët, pasi të kalonin në provë a) para një pamjeje t'atillë, t'i binin më gjunjë dhe t'ia pranonin kushtet e paqes; tani atij i dukej e turpëshme dhe gati qesharake t'i shtroheshin një poshtërimi aqë të madh, përpara se muret të sulmoheshin nga flamujt armıq dhe ata të mateshin duke bredhur të armatosur nën to, përpara se të dëgjonin ulurimën dhe të shikonin plagët e gjakun e të vetëvet, përpara se muret të bëheshin gërmadhë dhe krahët e qytetit të mbeteshin të çveshura. Me gjithë këtë Murati do të bënte më mirë sikur të merrte sytë e të kthehej në Adrianopojë dhe ato pak ditë që i tepronin t'i kalonte i lirë nga hallet e luftës e të mos e ngiste më me armë atë popull fatal për të, besnikërinë e pashoqe të të cilit për mbrojtjen e lirisë dhe dashurinë e zjarrtë për kapedanët e vet ai i kish provuar sa e sa herë me tërë atë gjak të të vetëvet. Besën që i kish dhënë njëherë kryetrimit b) dhe kujdesin për qytetin që i ishte lënë në dorë ai s'kish për t'i harruar veç se i vdekur. Shpërblimet dhe nderimet c) ai besonte se do t'i kishte të mjafta, po të shikonte i gjallë se e kish mbrojtur atdhenë ose, në rast se ky shëmbej, po t'ia kish marrë hakun me të djathtën shpagimtare të lirisë dhe po t'i mërgonte shpirti, i pafajshëm ndërmjet kufomavet të të vetëvet, i lirë në një atdhe ç) më të mirë.

Me të mbaruar oratori, mori fund edhe këshillimi, sepse të parët e qytetit, që ndodheshin të pranishëm, ia aprovuan njëzëri fjalën kapedanit, duke e lavdëruar fort. Mbretërorët, duke menduar se ishte e kotë të vazhdonin më me ata veshëshurdhër, duallë nga faltorja pa mbaruar punë. Kapedani i përcolli bashkë me të vetët pranë dhe, me qenë se po afrohej koha e bukës, i ktheu e i mbajti në një drekë të pasur e madhështore; pastaj i zbriti gjer tek portat dhe i la të lirë të ktheheshin tek të vetët.

---

a) **«Examinati eo spectaculo»**. Mund të ish edhe **exanimati** (= të ngrirë nga frika etj. Kështu e shpjegon përkthyesi italian P. Roka). Ne mendojmë se grafia e parë është më e drejtë.

b) Skënderbeut.

c) E thotë, duke i vënë kundër shpërblimevet dhe nderimevet të propozuara nga Murati. Kuptimi është ky: **shpërblimi** më i madh dhe nderi më i lartë është për njerinë, gjallë a vdekur, **mbrojtja** e atdheut.

ç) Në botën tjetër.

Otomani, kur dëgjoi, u habit fort me guximin e atyre të qytetit dhe me seriozitetin e urtësinë e kapedanit, me burinë, veç kësaj, të çdo gjëje dhe të ushqimevet që gjetën në qytet jo vetëm sa për përdorim të nevojshëm, por edhe të tepëruar. Perlati nergut ishte kujdesur më fort që këto të viheshin nëpër rrugët e qytetit me qëllim që, kur të hynin mbretërorët në të, t'i shikonin dhe, duke ia treguar pastaj Muratit, t'ia hiqnin shpresën për ta shtënë qytetin në dorë me anë të rrethimit të gjatë dhe të urisë. Prandaj Tirani, kur e pa se s'i mbetej mjet tjetër veç se armët, urdhëroi me një herë të bëhej një mbledhje e purpuratëvet dhe e të gjithë burravet më trima e më të rrahur që kishte në punët e luftës, i ndezur flakë nga urrejtja dhe nga inati njëkohësisht, sepse nga një qytet i humbur e nga një turmë hajdutësh, të mbyllur aty brënda, që e hiqnin vehten për popull të pathyeshëm e fatal [a]) duke shpërdoruar fjalët, po i caktoheshin rregulla për luftë e po i jepeshin këshilla se ç'duhej të bënte. Ai foli duke kërkuar e duke dhënë me zë të ulët shumë këshilla për mënyrën e pushtimit të qytetit dhe i porositi pastaj burrat me radhë për disa gjëra të nevojshme për një punë t'atillë. Pjesën tjetër të gatitjes dhe fillimin e sulmit e la për të nesërmen, sepse pak kohë mbetej akoma nga ajo ditë.

---

a) Fatal këtu përdoret me kuptimin: **të caktuar nga fati** për t'i sjellë vdekjen perandorisë otomane.

## MARIN BARLETI,

Shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT»

### Libri i pestë

Tmeri dhe frika nga buja për ardhjen e Muratit dhe të ushtërisë armike e kish pushtuar prej ditësh tanimë gjithë Epirin, sidomos mbretërit e vegjël dhe princërit fqinj, të shqetësuar se mos një armik aqë vigan, duke gëlltitur qytetin e rrethuar, ua rrëmbente edhe të tjerëvet lumtërinë dhe i zhyste në të njëjtin mjerim. Prandaj, me gjithë se ishin marrë me kohë më të shumat apo thuajse të gjitha masat e duhura për rojet e kështjellavet dhe për mbajtjen e grykavet të krahinës, prapësëprapi u mbajtën mbledhje të veçuara nga të dy anët a) dhe u vendos që të dërgonin nga çdo vënd të deleguar tek Skënderbeu, të cilët t'i thonin kryetrimit të mos e lejonte Muratin më gjatë t'i dëmtonte qytetet e Epirit pa u ndëshkuar, sepse, në rast se ndonjë ditë ugurzezë Tirani shpirtegërsirë do të bëhej zot i qytetit të Sfetigradit, atëhere ,duke ia nisur, si të thuash, fitores e tërbimit që andej, të njëjtin fat të zi kishte për t'u sjellë edhe të tjerëvet. Nga ana tjetër, — gjë që do të ishte fort e dëmshme dhe shumë e rrezikshme për të gjithë, — të mos synonte të provonte fuqitë armike e të ndërsente një ushtëri aqë të madhe vetëm me ata pak njerëz që kish. Ata i ofronin armë, kuaj, burra, ushqime dhe gjithë gjërat e tjera, me të cilat mund ta largonte lehtë tërë atë zjarr, para se të përvëloheshin të gjithë; ata i thonin gjithashtu se do ta quanin mjaft të mbrojtur e të siguruar vehten, sikur të mund ta mbronin tani atë nga ai rrezik i madh, sepse prej tij varej shpëtimi i të gjithëvet dhe mbretërimi i qetë i tyre, si dhe fuqia e gjithë vëndit dhe lavdia e përherëshme e Epirit. Lajmëtarë, të ngarkuar me këto porosi e me shumë të tjera nga shokë fort të bindur e mirëdashës, u nisën për ta kërkuar duke marë rrugën drejt për në malet rreth e qark Sfetigradit, ku e dinin se ishin vendosur shatorret e kapedanit b), por nuk e gjetën dhe pritën atje tërë ditën, sepse, kur Murati u fut në Epir dhe kur lajmi për atë ushtëri të pamasë e për një ngjarje aqë të madhe u kishte kallur të gjithëvet në vesh e në zëmër datën, Skënderbeu ishte nisur që të nesërmen bashkë me Tanushin dhe Gjergjin e me dhjetë roje të zgjedhura të tij,

---

a) D.m.th. nga mbretërit e vegjël e nga princërit fqinj.
b) D.m.th. të Skënderbeut.

i veshur, siç e kish zakon, me mallotë ushtarake, për të shëtitur qytetet e vëndit që ndodheshin më afër rrezikut dhe për t'u dhënë zëmër e për t'ua bërë besimin të patundur. Dhe me të vërtetë ,para një ngjarjeje të paparë dhe të papritur, ai e mbante mirë parasysh se ata do të ishin fort të shqetësuar shpirtërisht nga ajo gjëndje aqë e tronditur dhe nga ato lajme, qoftë edhe të rreme, që përhapeshin çdo ditë e më dëndur, dhe se, më shumë se kushdo tjetër, ai vetë kishte mundësi të kujdesej për shqetësimin e për frikën e të gjithëvet, për t'u dhënë përsëri njerëzvet, në se diku do t'i kish lëshuar, zëmrën dhe forcën e dikurshme dhe besimin e qëndrueshëm si nga hera. Dhe kështu, nga sa vendosi, asgjë nuk la pas dore. Duke filluar, pra, nga Kruja, si nga kryet daç të mbretërisë, daç të hallit, Vranakontin bashkë me luftëtarët dhe me gjithë ata më bujarët i thirri aty te porta, sepse kishte shumë punë dhe s'priste koha që të futej brënda në qytet, dhe pasi i ndezi me shumë gjëra, [a]) u përpoq me një kujdes të tepëruar që t'u vinte, si i thonë një fjale, edhe mamuzat [b]). Kapedani iu përgjegj si i kish hije një besniku aqë të madh; ai burrë i dëgjuar s'mund të përgjigjej ndryshe. I zëmëruar keq në fillim dhe si ndonjë i pikëlluar nga ardhja e tij, ai tha: «Ardhja jote, o Skënderbe, për secilin nga ne e për të gjithë së bashku, qe aqë e mërzitshme, sa edhe vetë fjala e papëlqyer që na mbajte, sikur krutanët të kishin sot përpara syvet jo ty, por Muratin dhe ushtërinë e tij të bukur e emërmadhe, për të cilën po na flet. Dhe me të vërtetë, ç'gjë më të keqe do të mund të shikonim apo të dëgjonim ne nga një armik? Ç'gjë do t'ua turbullonte më tepër shpirtin burravet trima dhe do t'i bënte të tregonin ndjenjat e tyre krenare? Puna po arrin tani gjer atje, ne po ushqejmë tani kundrejt teje dhe mbretërisë epirote ndjenja t'atilla që, gjersa në vënd të harbohet rrebeshi dhe gjersa në fushat epirote të gjykojë për luftëtarët Murati, për ne të jetë më i mirëpritur në çdo kohë dhe më i pëlqyeshëm takimi me armikun se sa ky takimi me ty, sepse ky takim i yt, përveç ankesavet të heshtura dhe dyshimevet plot shqetësim, si kundrejt njerëzve të pabesë, asgjë tjetër nuk sjell me vehte. Përkundrazi, ai ka për të qënë për ne rast vetëm lavdie, provë e shkëlqyer besnikërie dhe zulme të përjetëshme.»

Kastrioti nuk solli asnjë kundërshtim në këto fjalë, por, pasi e çfajësoi vehten, duke e quajtur lajmëtar [c]), jo nxitës, u nda nga kapedani dhe nga ushtarët me përqafime dhe u nis për në vënde të tjerë, ku çdo gjë e gjeti dhe e la ashtu siç ia donte zëmra. Në atë kohë, kur po ikënte errësira dhe pa gdhirë ende mirë, u kthye në kamp i lodhur e i raskapitur pothuaj nga udhëtimet e gjata dhe nga pagjumësia e vazhduar. Por, vetëm sa mori pak frymë, atje ai pa të dërguarit, prandaj, pasi thirri menjëherë në mbledhje ata më të parët dhe më bujarët e vet, u dha lejë burravet që të flisnin lirisht. Pasi i dëgjuan, i lavdëruan bujarisht njëzëri dhe me të madhe shokët ndër-

---

a) D.m.th. me shumë fjalë nxitëse.

b) Kuptimi është që Skënderbeu deshi t'i ndiste edhe më.

c) Me këtë përgjigje Skënderbeu, pasi i ndezi mir' e mirë, i kënaqur fort me këtë punë, u thotë se s'kish ardhur për t'i ndezur (= si nxitës), por për t'u sjellë lajmet (= si lajmëtar). Lajmet këtu janë informatat që u dha për forcat e ushtërisë së Muratit.

sa Skënderbeu u shprehu edhe falënderimet për punën që ata, në një fortunë t'atillë, po tregonin një kujdes aqë të madh për shpëtimin dhe lavdinë e tij dhe të mbarë Epirit njëkohësisht. Sa për ndihmat, u përgjigj që të mos i humbnin shpresat, se nuk i dukej me vënd që të matej tani me armikun me forca më të mbëdha dhe t'i linte krahët e shokëvet pa mbrojtje, ndërsa ata ishin të gjithë ende të pacënuar. Ndër kohë edhe ata të qëndronin gadi dhe me sy të mbërthyer nga Otomani. Ishte vështirë t'ia dinje mirë planet atij të pabesi. ai do ta shpërthente sulmin, pa pritur e kujtuar kush, atje ku do t'i paraqitej rasti më i volitshëm për të patur sukses. Ndihmën e tyre ai do ta përdorte me kësaqësi dhe njësoj si të vetën, kur ta donte puna dhe kur ta lypte nevoja dhe rreziku më i madh i luftës.

Me të mbaruar kjo punë, u shtruan sofrat si në ushtëri dhe pasi hëngrën mirë e mirë, u larguan më orën tre të ditës me dhurata të shuma.

Ndërsa këndej po bëheshin bisedime dhe Kastrioti po e sulmonte Muratin më tepër me fjalë se sa me armë, andej ai ditën e caktuar, për të cilën e kish shtyrë, ia filloi sulmit të Sfetigradit, duke vendosur në një vënd më të ngritur përkundrejt qytetit, nga ku muret dukeshin më mirë, dy përdredhore shumë të mbëdha, se s'kish më tepër. Duke u marrë intensivisht për tri ditë me atë punë, arriti të rrëzonte me goditje të dëndura, një pjesë mjaft të madhe të murevet; të nesërmen filloi t'u afërohej murevet me të gjitha forcat dhe me tërë fuqinë e ushtërisë, duke shpresuar se ushtarët nuk mud të pengoheshin nga ndonjë qëndresë apo dhelpëri e qytetasvet për ta shtënë qytetin në dorë, sepse muret, që tani ishin mjaft të çara, dukeshin se ua bënin jo të vështirë hyrjen ushtarëvet të tij në qytet.

Të gjitha këto iu njoftuan Epirotit gjatë asaj nate nga rojet e vëndit dhe nga zbulonjësit. Prandaj, duke e marrë me mënd dëshirën e fshehtë të armikut dhe planin e Muratit, në fillim u trëmb pak nga frika se mos qytetarët, të shtypur prej gjithë asaj mizërie luftëtarësh, nuk do të ishin në gjëndje t'i prapsonin kundërshtarët; m'anë tjetër frikën ia shtonin edhe muret e sheshuara nga ajo anë [a]. Prandaj, si u mendua mirë, vendosi t'ua lehtësonte disi barrën të rrethuarvet, duke hedhur mbi vehte një pjesë të atij rreziku e mundi. Dhe kështu, pasi mori në mes të natës ushqime vetëm për një ditë, la atje stremet dhe gjërat e tjera që e pengonin dhe i ngriti çadrat pesë mijë hapa larg armikut, në vëndin e pritavet të mëparëshme. Për të vërejtur kampin e armiqvet dhe për të parë mirë gatitjen e tyre lidhur me sulmin kundër qytetit, dërgoi më parë Muzakën dhe Giuric Vladenin, burrë prej parisë së tij dhe shumë të zotë, ndërsa vetë qëndroi atje dhe po priste në një heshtje varri, gjersa të vinin ata dhe të merrte vendim se ç'duhej bërë. Në orën e dytë [b] të ditës vëzhgonjësit epirotë muarrën rrugën për tek forcat e veta; po n'atë kohë edhe azapët [c] e janiçarët, milet i pangopur me rreziqe, duallë nga çadrat e tyre të arma-

---

a) D.m.th. nga bëhej sulmi.

b) D.m.th. në kohën që ishin bërë dy orë ditë etj.

c) Azapë — ashtu si janiçarët — një kategori ushtarësh turq. Azapët ishin luftëtarët që u shkonin pas spahivet timariotë.

tosur e të gatitur për sulm dhe po i ngjiteshin malit; por kalorësit s'bënin dot as tri hapa rrëzë malit, për shkak të pjerrësisë së tij, ndërsa të rrethuarit nga sipër murevet me shigjetat për së largu vetëm sa u shtinin frikën, por jo se mund t'i ndalonin armiqtë, sepse këta hidhnin kundër sulmevet të parë të qytetasvet vegjëlinë, që i vlente më pak lëkura, dhe turmën jo luftëtare. Dhe këtë e bënin me qëllim që, kur ata të ishin lodhur nga rasti që u jepej për të vrarë dhe kur qytetasit të ishin larguar nga vëndet e caktuara për roje me rastin e fitores, ata t'i shtypnin pastaj më lehtë vetë dhe të pushtonin vëndet që do të mbeteshin pa roje.

Këto bëheshin nga ajo anë, ku muret ishin çarë e sheshuar nga përdredhoret. Por, me qënë se vëndi ishte prej natyre i ashpër dhe i lartë, armiqtë shtyheshin vetë pa mundim dhe shpartalloheshin me goditjen më të vogël nga ata të qytetit. Veç kësaj, qytetasit kishin bërë atje një stom duke mbledhur dhe në formë kodre dhe duke e rrethuar vëndin me një strehë prej trinash e zunkthash. Për rreth kishin gati një grumbull gurësh e hunjsh me majë, të cilët, për shkak të pjerrësisë së vëndit, binin vetë, sa po i hidhnin me shtytjen më të vogël si predha kundër armiqvet nën të. Dhe me të vërtetë, vëndi atje ishte aqë i pjerrët, sa s'të zinte këmba dhe gjëkundi e s'kishe ku të mbaheshe, veç se me ndonjë litar të fortë. Në anët e tjera të qytetit, sidomos pranë portavet, ku vëndi ishte më i sheshtë dhe ku ngjitja e zbritja për ushtarët dukej më e lehtë, ishin lëshuar në ballë azapët, të armatosur me mburoja, ndërsa prapa tyre ishin vendosur dy togje njerëzish të zgjedhur me dyfeqe, me agrepa[a]) dhe me një si re shigjetash për të çkulur nga vëndi ata të qytetit, me qëllim që të ngjitëshin më lehtë mbi muret Janiçarët. Këta kishin mbështetur shumë shkallë dhe, duke ngrënë sedër njeri me tjetrin, pa marrë parasysh aspak goditjet që hanin, as edhe vdekjen, po ngjiteshin e po preknin me majat e duarvet buzën e murevet, një palë shëndoshë e mirë, një palë copë nga plagët. Nga kjo anë muret ishin të paprishura dhe, përveç shkallëvet, s'dukej të kish ndonjë mjet tjetër për ta shtënë qytetin në dorë; por, sa më lart që u ngjiteshin nga toka, aqë më zor e kishin të qëndronin mbi to. Shumë rrëzoheshin e përplaseshin përdhe nga pesha e, duke u rrukullisur bashkë me shkallët, që thyheshin nga pesha e atyre që u ngjiteshin, më të shumët, pasi u binin më parë armët që kishin në trup, përplaseshin pastaj edhe vetë për shkak të gishtërinjvet që ua prisnin dhe të duarvet që s'u vlenin më për t'u mbajtur. Por mbi të gjitha lufta bëhej me gurë, që lëshoheshin së sipërmi e binin me një zhurmë të hatashme, duke u shkakëtuar kështu pa dallim kërdi të njëjtë si luftëtarëvet, si gjithë mjetevet të luftës. Dhe, sadoqë kudo binin pa numur, prapësëprapi ngjitëshin të tjerë jo me të pakë, të cilët, duke zënë të freskët e shëndoshë e mirë vëndin e të raskapiturvet dhe të të plagosurvet, merrnin përsipër detyrat e sulmit. Duke u lëshuar këta përmes kufomavet dhe gjakut të të vrarëvet, që dergjeshin përdhe, më tepër nga dëshira për shpagë se sa nga lakmia për plaçkë dhe pa asnjë frikë të vdekjes në zëmër, po përpiqeshin të rrëmbenin[b]) forcomat e murevet, por, nga që s'mund

---

a) Një lloj makinash lufte në formë agrepi.

b) Duhet kuptuar: nga duart e kundërshtarëvet. Kjo tregon qëndresën e madhe të sfetigradasvet, luftën fytafyt.

të dilnin në krye, pengonin, siç ndodh më të shumën e herës, njeri tjetrin me shpjetësinë dhe sedrën për t'u ngjitur.

Ata të qytetit kishin grumbulluar një sasi të madhe predhash dhe forcat për t'i përdorur nuk u mungonin. Veç kësaj, atyre u jepte dorë për çdo gjë edhe vëndi, i cili i ndihmonte kështu vetvehtes [a]. Por, për t'u mbrojtur nga shigjetat dhe predhat e kundështarëvet, ata kishin ngritur disa strehore e kthina, që i kishin përpara si mburojë, me qëllim që ushtarët, të mbrojtur prapa tyre, të mund t'i ruanin më lehtë vëndet ku ishin caktuar dhe t'i kryenin më lirisht detyrat e veta. Shumë nga turqit ata kishin mundësi t'i zinin të gjallë me dorë, sepse shkallët ishin të larta dhe kështu takonin trup me trup me kundërshtarët; pastaj disa ngjiteshin edhe pa armë, sepse, nga dëshira për t'u ngjitur, ata i linin në tokë me që i pengonin me peshën e tyre. Me gjithë këtë asnjeri nuk i preferonte të gjallë, por të vdekur, sepse kishin frikë se mos, po t'u hynte në zëmër meraku për të kursyer kundërshtarin dhe për të bërë plaçkë, humbisnin marrëzisht qytetin.

Këto prova i bënë barbarët në sulmin e parë dhe të dytë. Por, kur e panë se ishin sprapsur çdo herë me turp, nisën ta kuptonin se më kot përpiqeshin e se ishte një marrëzi të dëshironin vdekjen. Duke patur secili hallin e plagëvet të veta dhe duke parë gjakun që shkonte rrëke, filluan ta zbutnin mërinë e tyre të egër. Atëhere furia e tyre prej bishe filloi të bjerë, goditjet e tyre u dobësuan, sulmi kundër murevet u ngadalësua. Dora s'u punonte shkathët, këmbët s'e kishin më shpejtësinë e parë, sepse ata ishin raskapitur pa e ndjerë dhe, siç ndodh zakonisht, lodhja nga të ngjiturit pa pushim ta merr keq frymën. Me gjithë këtë, kapedanët dhe purpuratët e mbretit, që u qëndronin nga prapa shpinës, nuk i linin: duke i shtyrë herë me fjalë, herë me kërcënime, ata i hidhnin të lodhur kundër armikut dhe, në rast se kush ia përtonte sulmit, e detyronin me kamxhik. Të shtrënguar kështu, ia fillonin së njëzaj betejës dhe, duke u hequr me shpirt në dhëmbë kundër armikut, i shkapërderdhnin goditjet e veta të mpira dhe përfundimprurëse kundër murevet përpara dhe, duke mbaruar dalë nga dalë, jepnin shpirt të pikëlluar. Shokët shumë prej atyre, që ishin duke dhënë shpirt, përpiqeshin t'i shpëtonin nga tërbimi i qytetasvet dhe t'i sillnin në çadrat, duke i tërhequr nga këmbët, me besim se e kryenin kështu detyrën e përshpirtërisë ndaj të tjerëvet më mirë, se sa po të kujdeseshin për plagët e tyre dhe të vriteshin edhe vetë nga plagët që do të merrnin. Por edhe këta, në këtë përpjekje që bënin, binin mbi shokët e tyre gjysmë të vdekur.

Ata të qytetit, tanimë fitimtarë, po i tallnin të mundurit me britmën lajmëtare të gëzimit që lëshonin nga muret dhe me shakatë plot gaz, duke ua bërë edhe më të madhe dhëmbjen dhe duke ua përtëritur plagët. Por Tirani, që s'e duronte dot turpin pa u shpaguar, dërgoi për të ndihmuar shokët dhe për të shojtur qytetasit, apo më drejt për të marrë hakun për dëmet e pësuara, njërin nga satrapët e vet, që e kish emrin Feris, kapedan i dëgjuar për fuqinë e trupit dhe të mëndjes, bashkë me tri mijë luftëtarë të armatosur si edhe me gjithë mjetet luftarake dhe me një numur të madh shkallësh. Britma pushoi

---

a) Këtu kemi një nga mënyrat e shprehjes së Barletit për të treguar se në luftën e shënjtë kundër turqvet ndihmon edhe vetë natyra shqiptare.

me një herë në qytet dhe heshtja, që tregonte frikën, po i ftonte ushtarët për një luftë tjetër të ashpër dhe për djersë të re që u duhej të derdhnin. Dhe kështu, me zëmër e sy të përqëndruar që të gjithë në përpjekjen për të prapsur armikun e ri dhe për të shpartalluar mjetet e tij që kish gatitur e me të cilat po marshonte përpara, në fillim e gozhduan dhe e mbajtën larg murevet me shigjeta, me balista dore [a]), me dyfekë dhe me katapulta [b]) të cdo lloji, me të cilat mund të ndalohej që nga larg; pastaj, kur e panë se po sulmonin me ngulm dhe se po lëshoheshin kundër murevet pa marrë parasysh asnjë rrezik, filluan të hidhnin kundër tyre poshtë hunj e gurë, kofinj të lyer me pisë e vaj dhe shkarpa të ndezura. Mbretërorët, të mbuluar nga gjithë ato gjëra që u binin përsipër dhe të tmerruar, një pjesë përpiqeshin t'i shpëtonin zjarrit, një pjesë vraponin ta shuanin dhe kështu mundën të vinin në muret një pakicë shkallësh, por edhe ato që vunë u dogjën nga zjarri. Kapedani vetë, pasi u hoq pakëzë më tutje atij rrebeshi me një pjesë të ushtërisë dhe pasi vrau disa nga rojet tona me shkallët që ngriti në atë pjesë të murevet, po i ndiste burrat, duke luftuar e duke nxitur njëkohësisht, që të futeshin që andej në qytet, gjersa në atë pjesë s'kish njeri. Dhe ushtarët e vegjëlia, që ndizet flakë prej natyre, nuk rrinin pa iu bindur, sepse që të gjithë e lakmonin me egërsi të paparë e gati si të tërbuar atë nder, duke ditur mirë se ç'shpërblime madhështore e ç'fat i madh e i ndritur, përveç kurorës murore [c]) që dhurohej në këtë rast, e priste atë që do të ngjitej i pari në mur. Por nxitjet e kapedanëvet dhe sedrën e ushtarëvet i nxori pa gjë Perlati, që erdhi me vrap e papritur në vëndin e shokëvet të vrarë me një fuqi jo sido dibranësh. Ai i dërmoi kundërshtarët duke i mbuluar me një breshër predhash dhe i shpartalloi duke ua bërë copë e thërrime gjithë mjetet që kishin gatitur.

Nga qyteti oshëtiu përsëri britma dhe armiku u praps, megjithëse më tepër nga frika se sa nga rreziku. Dhe me të vërtetë, prej atij grupi [ç]) mezi bëheshin 30 të vrarë dhe tetëmbëdhjetë të plagosur. Pastaj, nga të tjerët, asnjeri nuk lojti nga fortifikimet e tjera të rrethimit përpara se të dëgjonin borien për tërheqje; përkundrazi, ata po qëndronin kudo, dhe vetëm për kokëfortësi e prej turpit se sa me anë të fuqisë. Kështu, ata të qytetit patën mjaft mundësi të merrnin frymë. Por kjo mundësi do të bëhej tani shumë më e madhe për ta nga vetë ardhja e Skënderbeut dhe e shokëvet, të cilët dukeshin se po vinin nga pluhuri që ngrinin dhe nga turfullima e kuajve që tanimë i shikonin të gjithë me sy dhe i dëgjonin me veshë.

Arësyeja e vonesës së tanëvet, — sepse erdhën pas tri orë lufte bri murevet —, ka qënë puna se, pas shumë mendimesh, u pa më në fund më e udhës dhe më e dobishme sikur të shtyhej pakëzë fillimi i përleshjes, gjersa armiqtë t'i linin çadrat të zbrazura dhe të hidheshin

---

a) Kështu kemi përkthyer fjalën latine: **manubalista,** që ishin një farë makinash lufte për të hedhur gurë dhe në përgjithësi predha të ndryshme.

b) Një farë makine për të hedhur gurë e predha kundër armikut (greq. katapeltes).

c) **Kurora murore** (lat. corona muralis) ishte kurora që i jepej atij që dilte i pari në krye të murevet të një qyteti të rrethuar. Ishte një nder i madh.

ç) Kuptohet: që shkoi bashkë me Ferizin.

kundër qytetasvet me të gjithë flamujt[a] dhe me të gjitha forcat, duke vrapuar secili për në detyrat e veta. Atëhere, mendohej, armiqtë, të dhënë me mish e me shpirt pas asaj pune, të lodhur e të ndrydhur në mes dy zjarresh, do ta paguanin më mirë sulmin e filluar kundër qytetit. Por Otomani nuk doli aqë i cekët, ai perandor fort i urtë nuk u tregua aqë i trashë, sa që t'i kthente heshtat vetëm kundër qytetasvet dhe t'i linte krahët të çveshura për Epirotin. Përkundrazi, ai kishte zënë vënd me pak se katër stade larg murevet të qytetit dhe po qëndronte spektator e nxitës njëkohësisht, i rrethuar nga rojet e veta të zakonshme dhe nga një ushtëri të rinjsh prej më të zgjedhurvet. Pastaj kish vendosur më të katër anët rreth e qark pothuaj 15 mijë kalorës, të cilët të bridhnin pa pushim dhe t'i bënin sytë katër, se mos ndodhte gjë nga prapa shpinës.

Epiroti erdhi me shtatë mijë kalorës dhe tri mijë këmbësorë në rrjesht gjer më dy mijë hapa afër armikut. Atje qëndroi dhe, pasi i ndau, sipas zakonit[b] që kish, la për pritë e për çdo të papritur të fatit Moisinë bashkë me gjithë këmbësorinë dhe me dy mijë kalorës. Ai vetë, me pjesën tjetër të kalorësisë dhe nëpër mes të një rruge fare të dukëshme dhe fushore, u lëshua me vrullin më të madh kundër armikut dhe, pa u afruar gjer në largësinë e hedhjes së predhës, ia dha një britme vigane, me të cilën u dha krahë atyre të qytetit dhe i ngriu në vënd kalorësit barbarë. Mbretërorët, që qëndronin gati, siç thamë, pikërisht për këtë punë, u duallë përpara jo me më pak vrull dhe u lëshuan mbi ta duke ngarë kuajt. Pa u trembur aspak nga numuri i madh dhe pa u turbulluar nga hapi, ata nganë edhe më me furi dhe që në sulmin e parë i sprapsën e i shpërndanë, ndërsa më të shumët u kacafytën fytafyt dhe filluan ta çfrynin tërbimin me shpatë. Mbretërorët, të cilët në asnjë gjë nuk mund të mateshin me tanët veç se deri diku nga numuri, nuk skuqeshin aspak, pse prapseshin e merrnin në çast arratinë nga frika, duke e treguar haptazi dobësinë e vet. Tirani, kur e vuri re këtë dhe u bind se lufta po bëhej kudo pa sukses e pa përkrahjen e perëndivet, i ra menjëherë bories për t'u këthyer prapa, dhe, duke treguar me gisht ushtërinë tonë aqë të pakët:

«Turp!», ia bëri, «t'ju shikojë shpinën një turmë hajdutësh aqë e humbur! Por ju pashë edhe unë vetë dhe kjo duhet t'i bëjë të skuqen edhe më tepër burrat trima. Mos vallë ata mbajnë në dorë perënditë e në gji fitoren? Mos paski ju vetëm shpata të dobëta, duar mortare e trup njeriu të dënuar për thikë? Ja, po ju presin akoma. Pse shtangët në vënd? Po kapërdisen përpara syvet tuaj si fitimtarë! Turp i madh për ju! Por, ju mund t'i gëlltitni ata me gjithë armët e kuajt që kanë. Hakmerruni për gjakun tuaj, hakmerruni për kërdinë e shokëvet dhe të pakën për dëmet që secili ka pësuar, që të na shkojë nderi në vënd».

Me këtë fjalë të tij u kthyen me njëherë të gjithë dhe, pasi lanë rrethimin, u lëshuan nga të katër anët e malit kundër armikut poshtë. Epiroti nuk i priti, me gjithëse ishin të lodhur e vinin pa rregull, por i ktheu me të shpejtë flamurët prapa dhe u tërhoq me rregull të plo-

---

a) Si të thoshim: me sulm të përgjithëshëm.

b) Kuptohet: të mos sulmonte me tërë forcat, por të linte një pjesë për pritë kundër armikut dhe për të vepruar, kur do ta donte puna.

të e me siguri përmes rrugës së vetme që kishte, duke ruajtur nderin e fitores që korri. Kështu u kthye tek Moisiu vetëm me një të vrarë dhe tre të plagosur. Nga barbarët ranë më tepër se 60 dhe nga vetë dora e Skënderbeut thonë se u vranë pesë.

Turqit nuk i ndoqën shumë larg kundërshtarët që po tërhiqeshin, sepse Tirani, i trëmbur për ndonjë pusi, dha përsëri urdhër që të ktheheshin, sidomos kur kishte shënja jo të pasigurta se fuqira të tjera qëndronin të fshehura.

Ishte e bukur pamja, kur shikonje barbarët që njëkohësisht më njerën anë shtynin e m'anë tjetër shtyheshin nga prapa prej atyre të qytetit. Këta këtej [a]) po i lëshoheshin Kastriotit që tërhiqej dhe po e grinin me të shara, gjersa nuk mundnin me armë. Ata andej [b]) Perlati po i shurdhonte me britma dhe po i godiste me predha nga pas. Kur ky e pa se ata, me të dëgjuar emrin e Skënderbeut, lanë forcomat dhe po zbrisnin nga mali, nuk e la rastin t'i shpëtonte, por u lëshua me 300 burra të armatosur kundër tyre dhe, duke çfryrë keq, i ndoqi këmba këmbës e nën një breshër predhash gjer në rrëzë të malit.

Kështu atë ditë Otomanit çdo gjë i shkoi kot e i vajti keq. Sulmi kundër qytetit u ndërpre, kundërshtarët nuk i arriti dot, se i fluturuan pa pikën e gjakut nga sytë; ata të qytetit muarrë më tepër guxim dhe te muret humbi gjithë ata më të gatëshmit. Humbja pastaj, që pat në gjëra të tjera dhe në gjithë gatitjen që kish bërë, mezi mund të durohej. Tri mijë kufoma të vrarësh u tërhoqën nga pllajet e malit, më se katër mijë duallë të plagosur; një numur i madh mjetesh luftarake u bë copë e thërrime dhe u dogj në zjarr. Atyre të qytetit fitorja u kushtoi një humbje jo me shumë se 40 ushtarësh. Numurin e të plagosurvet e patën të madh. Një sasi e madhe predhash pastaj dhe plaçkash u gjet rrëzë murevet e u suall brënda në qytet, në atë kohë, kur armiqtë ishin të zënë me Kastriotin, që po tërhiqej.

Tirani nuk bëri më asnjë provë tjetër atë ditë, por u largua nga qyteti ,nguli flamujt rreth çadravet, forcoi rojet dhe e kaloi tërë natën në një heshtje të pikëlluar.

Epiroti, përkundrazi, mbeti mjaft i kënaqur nga fitorja që pat, sepse e shikonte se edhe armiqtë i kish shpartalluar, edhe atyre të qytetit u kishte sjellë një lehtësi të madhe. Pasi qëndroi sa të merrnin ushtarët frymë, ngriti flamujt dhe u nis për në kampin e meparëshëm, ku kishte lënë stremet. Atje, pasi e muarrë vehten me ushqim e gjumë, vendosi të dërgonte në mëngjez herët lajmëtarë për tek Vranakonti dhe për në qytetet e popujt e tjerë të mbretërisë, që t'u njoftonte suksesin dhe fitoren e Sfetigradit. Të nesërmen, kur u bë ditë, u nis bashkë me dyqind burra për mes malesh thikë, që të shikonte se si i kishin punët armiqtë. Dhe, kur pa se kudo mbretëronte qetësia si ndër barbarët, si në ata të qytetit, u kthye në kamp, ku ndënji dy ditë. Por të nesërmen u ngrit e shkoi me të gjitha plaçkat e forcat në Dibër të sipërme, ku ngriti çadrat në një vënd shumë të sigurtë, 15 mijë hapa larg armikut.

---

a) D.m.th. turqit në frontin me Skënderbeun.
b) D.m.th. turqit në frontin me qytetin.

Arësyeja, siç kujtoj unë, e një ndrrimi kaqë të shpeshtë të vëndit ka qënë kryesisht puna që të mos i mësonte ushtarët me plogështi, duke i mbajtur nga hera në po ato vënde të caktuara, dhe që armiku të mos mundte të thurte plane qoftë për ta shtënë në dorë me anë pusish, qoftë për t'u ruajtur prej tij.

Gjatë kësaj kohe Murati, i cili s'e duronte dot fatkeqësinë e asaj dite të zezë dhe s'gjënte qetësi në shpirt nga dërma që i dhanë ata të qytetit, pasi harxhoi mjaft kohë me mendime të mjergullta dhe me dhëmbjen ngathëse, thirri më në fund shërbëtorët e tërbimit dhe të shpagimit të tij dhe i urdhëroi që të vëzhgonin përsëri pozitën e qytetit dhe të shikonin se nga ç'anë mund të dëmtoheshin më lehtë muret. Pastaj, pasi radhiti makinat [a]), e harxhoi mundin për tri ditë të tëra kot me rrëzimin e murevet. Dhe me të vërtetë, me gjithëse nga ajo anë [b]) krahët e qytetit po rralloheshin [c]) dhe fortifikimet e ndërtuara me punë të njeriut po sheshoheshin, prapësëprapi natyra e shënuar e vëndit nuk lejonte që ajo forcomë të pushtohej nga asnjë forcë dhe nga asnjë mëndje njerëzore. Dhe kështu, sadoqë gjithë ajo anë ishte e hapur dhe pa asnjë mbrojtës, mezi mund të bënin përpara, duke u mbajtur me këmbë e me duar, si i thonë fjalës, edhe ushtarët e ngarkuar lehtë, pa le pastaj ata të armatosurit rëndë, që do të hiqnin pas gjithë atë armatim. Aqë keq rrëzët e ashpra të malit dhe kthesat e tij thikë e pengonin ngjitjen e lirë. Nga ana tjetër, nga ku sulmi, po të thërmoheshin muret, dukej më i lehtë, një si e dalme për bri në formë gunge mbi kurris të malit i mbronte nga makinat, nga armiqtë që të mos i hiqnin prej kampit dhe t'i vinin n'atë vënd përdredhoret. Me gjithë këtë ata provuan shpesh, por më kot, sepse ngjitja në hyrjen e parë ishte e vështirë dhe qyteti atje ishte shumë afër, kështu që ata të qytetit, duke shpërthyer me sulm, i pengonin ngahera gatitjet dhe ua rrëxonin poshtë gjithë mjetet, të favorizuar nga vëndi që i ndihmonte; përveç kësaj, me përdredhoret e me mjetet e tjera të këtij lloji, ata i azgjësonin me siguri nga muret përpjekjet e armiqvet.

Kështu mundi nga çdo anë shkonte kot dhe plakut s'i ndriste kund ndonjë rreze drite, që ta bënte të shpresonte se do t'ia arrinte qëllimit, për të cilin i qante zëmra aqë fort. Me gjithë këtë ai vendosi t'i vazhdonte sulmet me luftime të dëndura e me dëme të pandërprera, duke thënë shpesh se forcat e të rrethuarvet kish mundësi të mbaroheshin, sepse, sadoqë dita e parë e sulmit i kushtoi shumë gjak, prapësëprapi edhe kundërshtarët që ranë ishin mjaft të shumë në krahasim me numurin e tyre. Por prapë ai nuk guxoi dot ta provonte fatin e gjithë lojës [ç]), sepse nga njëra anë i kallte tmerin armiku që kish prapa shpine [d]), nga ana tjetër i sillej si hije përpara syvet kujtimi i kërdisë që sapo kish pësuar. Kështu mbretërorët i nganë ata të qytetit vetëm me luftime të parëndësishme dhe kërkuan rastin për ta shtënë qytetin në dorë pa pritur, me sulme të dëndura sa për të thënë. Me gjithë këtë shigjetat s'pu-

---

a) Kuptohet: luftarake.
b) D.m.th. nga rrihte muret.
c) D.m.th. muret hapeshin, prisheshin, sikurse rrallohen krahët, kur u bien pendët.
ç) D.m.th. të luftës.
d) D.m.th. Skënderbeu.

shonin, as veprimet e tjera luftarake për së largu. Kështu humbjet nga të dy anët qenë shumë të paka dhe as që ngjau ndonjë gjë e denjë për t'u përmëndur. Muret s'u prekën me dorë dhe shkallët s'u mbështetën kund mbi to, gjersa disa Janiçarë bënë përpara pa u vënë re dhe panë nga ana përballë qytetit një vënd të vetmuar. Ata të qytetit s'e kishin gjykuar tepër të nevojshme të ruheshin që andej, sepse vëndi ishte i paafrueshëm pothuaj dhe mali thikë të gllabëronte, kështu që ai mbrohej vetë. Kjo gjë iu njoftua Muratit dhe i bëri një përshtypje që s'e priste. Duke përfituar nga ky rast, ai dërgoi pastaj edhe të tjerë njerin pas tjetrit dhe kështu u grumbulluan e formuan atje një ushtëri të vërtetë. Rojet fqinje [a] lajmëruan me një herë për këtë kapedanin e qytetit, i cili po inspektonte fortifikimet. Ai vrapoi me të shpejtë në vënd bashkë me një roje të zgjedhur e me një sasi të madhe predhash dhe në fillim, pasi i hetoi mir' e mirë, pa rënë në sy, planet e armiqvet, u habit së tepërmi me atë guxim të tyre, apo më drejt me marrëzinë e tyre dhe me atë mospërfillje hapur të jetës; pastaj, me qëllim që dredhinë ta fuste në kurth me anë të dredhisë dhe heshtjen me anë të heshtjes, qëndroi i fshehur prapa ledhevet, gjersa pa se ata ishin të përqëndruar të gjithë në punën e tyre dhe se ishin ngritur shkallët e një palë po hipnin duke u ngjitur lart. Atëhere këceu me një herë në shesh dhe armiqtë vetëm nga pamja e tij u tmeruan aqë fort, sa që lanë armë e shokë dhe ua mbathën ikë të ikëjmë nga frika, para se të ndodheshin nën breshërin e predhavet. Por, më në fund,shumica u mbuluan në të ikur e sipër nga gurët, ndërsa të tjerët u dërmuan të gjithë pothuaj bashkë me shkallët, duke u rrukullisur poshtë gjer në fund të malit, të prishur e të coptuar aqë keq, sa që, kur i gjetën pastaj të vetët, nuk i njihnin dot, nga që s'u kish mbetur më gjëkundi fytyrë njeriu. Nga ata të qytetit asnjeri nuk u largua i plagosur, por edhe në qytet nuk u dëgjua gjatë gjithë atyre ditëve pothuaj ndonjë gjëmë [b], sepse qytetasit, në ato anë ku muret tronditeshin nga goditjet e predhavet, silleshin, ditën sigurisht, me kujdesin më të madh, kurse vëndin e forconin dhe e rindërtonin natën me dhe që grumbullonin, me trungje, degëza e gurë.

Ndërsa kundërshtarët po nxisnin kështu njeri tjetrin me sulme të vogla dhe më fort shtonin inatet se sa përlesheshin me ata të qytetit, Skënderbeu s'rrinte i qetë dhe bashkë me dy mijë kalorës po i binte vëndit më të katër anët, tërë sy e veshë se mos i dilte kund rasti për të shtënë në dorë ndonjë palë grurëmbajtës apo ujëmbajtës, ose, çka besonte me siguri, ndonjë palë të dërguar ndoshta nga Tirani për të plaçkitur vëndin e për të shkretuar fushat. Por ai dolli gjithëmonë i gabuar në këto hesape, sepse as atëhere, as ndonjë herë pastaj, gjatë rrethimit të Sfetigradit ,s'ma ka zënë veshi që Murati të ketë ndërmarrë ndonjë gjë të tillë. Epiroti kur shikonte se planet e veta ishin të

---

a) Kuptohet: në vëndin, ku vepronin janiçerët.

b) D.m.th. s'patën ndonjë të vrarë. Mund të kuptohet edhe ndryshe fjala e origjinalit: **gemitus** (= gjamë, gjëmim, klithmë, **oshëtimë** etj.), d.m.th. si klithmë ose **oshëtimë gëzimi** nga ndonjë fitore etj. Dhe me të vërtetë, me sa thohet më poshtë, të rrethuarit vetëm mbroheshin gjatë këtyre ditëve.

kota dhe se nuk i paraqitej gjëkundi rasti për të çfryrë mërinë, kthehej edhe më i trishtuar në kamp.

Një ditë, më 22 Qërshor, kur ishte mbaruar më roja e dytë e natës, [a]) i etur për gjak, i hypi kalit dhe, bashkë me Tanushin e me pesëdhjetë burra, u nis për punën e zakonshme, për të hetuar se ç'bënin armiqtë. Dhe, kur shtiu sytë për së larti dhe pa se gjithëçka ishte në heshtje dhe se asgjë nuk dukej armike përveç flamujvet, se njerëzit ishin të shtrirë bashkë me kafshët nën çadrat, për arësye se dielli i zjarrtë me rrezet e veta të fuqishme ua përvëlonte trupin që s'e duronte vapën, ai u kthye nga të vetët dhe thonë se u foli kështu me një ton e me një hije të rëndë në fytyrë e në zë:

«O, ç'pamje madhështore [b]), o burra! Ja, Murati, perandori i Orientit dhe tmeri i njerëzisë. Ja, ushtëria ngadhënimtare e mbarë dheut që sa e sa herë i ka zbukuruar shtëpitë barbare me plaçkë hungari, me thezare të Azisë e me stoli të Moresë [c]), po dergjet i ngrirë nga pikëllimi dhe i humbur në gjumë, si në varr, i dërmuar nga roja e Sfetigradit dhe nga një qytet aqë i vockël, i ngjashëm më fort me një të rrethuar se sa me një rrethonjës. Zor se mund të të ngopet shpirti me këtë pamje të tyre; s'ka gjë më të turpëshme në botë, të gjithë ngjasin krejt me kafshë samari. Por, të ishin këtu e ta shikonin princërit e krishterë: me zor do t'i mbanin, sigurisht, lotet bashkë me mua, kur të mendonin se ç'fat të zi kanë patur nga një armik kaqë i ndyrë. Sa për ju, ju lutem, mendojini mirë këto gjëra kaqë të shëmtuara që kini përpara dhe që s'mund t'i vështroni me sy pa përbuzje, dhe mbajini thellë në zëmër e në shpirt për të mos e harruar kurrë lirinë. Përpara, pra, bashkë me mua, gjersa na mbetet pakëzë ditë, me vrap të shkojmë në çadrat tona, dhe gjersa kujtimin e kësaj pamje në mëndjet tona të freskët e kemi, flamujt të rrokim e shpatat në dorë shokëvet t'u japim, dhe kokën armikut, që bukur po dergjet, në gjak t'ia mbysim».

Si tha këto, i dha menjëherë kalit dhe, i shoqëruar nga pas prej të tjerëvet, u nis tërë urrejtje e plot shpresë për në kamp të vet. Atje s'i la fare të çlodhëshin, vetëm sa hëngrën bukë si ushtarët, dhe i urdhëroi të rrëmbenin me të shpejtë flamurët dhe të çkuleshin që andej të gjithë, duke marrë ushqim vetëm për një ditë. Për të ruajtur kampin, la 40 ushtarë të lirë bashkë me shërbëtorët dhe gjelltarët.

Mbasi kish ikur dielli, ende s'kish plakosur errësira në katër anët e dheut, kur Kastrioti i ishte afruar armikut 8 mijë hapa. Ai arriti atje duke u hequr pa zhurmë dhe duke patur përpara disa kalorës, që shkonin grykë më grykë e gjurmonin kudo vëndin, ashtu siç e kishin zakon e bënin nga hera, me qëllim që të mos dukej se vetëm Kastrioti ishte mjeshtër pritash. Ky kapedan i sprovuar në luftë kishte gjithëmonë frikë, ose shtihej nergut me zotësi e zgjuarësi të madhe, se kish frikë, me qëllim që t'i bënte ushtarët të ruheshin më tepër dhe të kishin mëndjen për çdo gjë. Prandaj rrëfejnë se e kish zakon të thoshte shpesh: «Shumë kapedanë dhe ushtëri të dëgjuara janë

a) D.m.th. rreth orës 12 të natës.
b) Thuhet me ironi.
c) Të Peloponezit, siç e ka edhe në origjinal.

shpartalluar me tepër nga pritat se sa në luftë të hapët. Më mirë të matesh me 10 burra sheshit e duke ditur përse .se sa me dy pa ditur se ku e pse, sepse çdo gjë e fshehtë dhe e papritur të shtie frikë më tepër e të duket më e madhe».

Kur u bë afër armikut pothuaj katërqind stade,[a] i ndaloi flamujt[b] të bënin përpara me tutje, gjersa të dërgonte dy ushtarë, të joshur me dhurata të shuma. për të vërejtur e gjurmuar vëndin kudo gjer te çadrat e barbarëvet. Por këtë detyrë, bashkë me ta, e mori përsipër vullnetarisht vetë Moisiu, i cili s'kishte fort besim në guximin dhe përvojën e tyre. Dhe, që t'i gabonte më lehtë rojet armike, po të ecënte më këmbë, zbriti menjëherë nga kali dhe, i veshur me një robë skllavi e i ngjeshur me një shpatë ilirike, u çduk si era nga sytë e shokëvet. Të dy ushtarët i vajtën pas të patrembur; por edhe gjithë të tjerët muarën zëmër fort, kur panë se në këtë punë hyri edhe Moisiu me zgjuarësinë e vet. Dhe kështu po prisnin me hall në zëmër nga frika që u shtinte errësira e natës, se ç'plane do t'u sillte për luftën ai zbulonjës aqë i madh. Dhe Dibrani s'i gënjeu në shpresat e tyre, sepse nuk do të ishte pa vënd të thonim se i gjurmoi jo vetëm vëndet pranë çadravet, por edhe gjithë vrimat e armiqvet, duke u futur gjer në rojet më të brëndëshme. Dhe më kujtohet mirë se dikush këtë provë të guximshme ia ka ngjitur Skëndërbeut; por unë, me gjithë këtë ,duke ndjekur në këtë punë jo edhe aqë të sigurtë mendimin e më të shumëvet, nuk ia mohoj nderin në këtë rast Moisiut, sadoqë një lavdi e tillë s'ka qënë as e para, as vetëm e Moisiut. Dhe me të vërtetë ,askush nuk e mohon se edhe vetë Kastrioti, sidomos në rrethimin e Krujës, kreu një detyrë me guxim e përfundim të njëjtë. Mirë po a mund të them se veproi me urtësi, kur në këto raste zor se vepron arësyeja, por vetëm fati? Prandaj unë s'do të kisha fort guxim t'u thurnja lavde kapedanëvet për një trimëri kaqë të pakursyer të jetës, edhe pse fati s'të lë që ta qortosh[c] për gjë Epirotin, sepse i ka ecur nga hera dhe e ka ndjekur nga pas në çdo përpjekje dhe mendim të tij për të gjitha punët e vështira me një mënyrë t'atillë, saqë zor mund ta shikonje këtë mbrekulli të rrallë në shekullin e tij, realizimet në pajtim të plotë me planet, fatin krahas me trimërinë. Për këto do të flitet gjetiu. Tani le të kthehemi në kamp së bashku me Moisinë. Kur e panë rojet për së largu në atë natë hënëplotë, i duallë përpara dhe me gëzim të madh e pritën dhe e shpunë gjer te kapedani, duke përshpëritur shumë lehtë. Atëhere ushtarët e kompanisë së tij bashkë me turmën tjetër, të përzier me parinë, vrapuan të shqetësuar e iu derdhë rreth e qark për të dëgjuar se ç'kish parë, ç'kish bërë, se sa frikë, sa shpresë po u sillte. Kur muarrë vesh se s'kish rrezik gjëkundi, u gëzuan të gjithë. Skënderbeu, i cili mendonte se kishte ardhur tanimë koha e dëshiruar për t'u përleshur, hyri në mes të turmavet të luftëtarëvet dhe filloi të rregullonte armë e burra, të vinte secilin në vënd e në detyrë të vet, që nga radhët e para e gjer në të fundit, dhe t'ua ndiste njëkohësisht zëmrat me fjalë të ndritura si këto:

---

a) Një stad — matës largësie në kohën antike, afro 180 m.
b) D.m.th. ushtërinë, ushtarët pararojë që mbanin flamurët etj.
c) Barleti e qorton Skënderbeun, duke e admiruar.

«Me gjithë se tani, o ushtarë, vetë koha dhe pothuaj gjithë rrethanat e shuma nga të katër anët, trimëria juaj pastaj, e sprovuar sa e sa herë, më ftojnë që të hesht, prapësëprapi, planet tona të reja dhe mënyra jo e zakonshme e luftës që kemi përpara, nuk e bëjnë, ndoshta, të tepër fjalën time për ju. Dhe me të vërtetë, unë e shikoj qartë se juve ju duhet të jepni tani shëmbëlla të një trimërie të re, duke u përleshur me armikun jo në një luftë sheshit ,si zakonisht, por natën. Prandaj unë tani me kënaqësi po ju them dhe me gjithë shpirt po ju këshilloj, po ju lus e po ju ftoj të gjithëve që ta dëfteni kësaj nate se s'e kini harruar trimërinë tuaj, as nderin e fituar për vjete me radhë. Unë nuk do të mund të jem atje, sigurisht, as spektator, as nxitës i trimërisë apo i frikës së secilit prej jush, vetëm hënën do të kini për dëshmitare dhe të djathtën tuaj për nxitëse. Me gjithë këtë dëshmitari zyrtar për ju do të jetë vetë përfundimi i luftës që do të jepni. Për anën time, unë do të jem një gjykatës për secilin nga ju, kur të shoh të sillni plaçkën e përgjakur të të vrarëvet dhe flamujt nga çadrat, kur të më dorëzoni të prera me duart tuaja kokët e armiqvet».

Këto fjalë dhe të tjera si këto po u thoshte, duke bërë shaka; me gjithë këtë ai i këshillonte ata me kujdes të veçantë që ta përmbanin vehten e të mos e linin të merrej me plaçkitjen e kampit armik, të mos e pengonin vehten me plaçkën kobzezë, duke u përpjekur të plotësonin një dëshirë të ulët, sepse për ushtarin kreshnik s'mund të kish fat më të mirë e gjë më të çmuar se sa fyti i armikut.

Pas këtyre u bënë lutje e kushtime të ndryshme dhe pastaj u nis me ushtri që andej në orën e katërt po thuaj të natës. Por, pa arritur pranë kampit armik, hingëllimi i kuajvet dhe shungullima e armëvet ua dha rojevet barbare lajmin e ardhjes së tyre. Atëhere rojet i zgjuan me të shpejtë kapedanët e kampit dhe një zhurmë e pështjellim u përhap kudo. Gjithashtu edhe çadra e kryeparit a) u trondit fort nga kjo e papritur dhe plaku u ngrit nga gjumi pa shumë mundim e si ndonjë i çmëndur mori po thuaj të gjitha masat që mund të merreshin në një veprim aqë të rrufeshëm. Me gjithë këtë sulmi i Kastriotit nuk u ngadalësua, aqë më pak u frenua nga këto masa; përkundrazi, edhe pse e shikonte se kampi i gjithë po ngrihej më këmbë dhe se luftëtarët po fluturonin të armatosur nëpër vëndet e tyre, ai, pa e pakësuar vrullin e fillimit aspak, u hodh kundër ledhevet me një britmë e me një turfullim të tmerruar.

Beteja filloi së pari rreth çadravet të disa ushtarëve prej Azie, të cilëvet u qëlloi rastësisht të kundërshtonin të parët. Pasi i shpërndau lehtë që të gjithë këta dhe rojet disave u dha arratinë e disa i vrau, u lëshua mbi disa çadra të tjera, që ishin më pranë, duke u shkakëtuar të njëjtën kërdi. Kundër tij po vraponin tani një shumicë që i kishin rrëmbyer armët si u qëlloi, por që s'mund të mateshin as nga numuri, as nga guximi me tanët. Këta, sa çel e mbyll sytë, u grinë me shpatë ose u detyruan të merrnin arratinë. Pas kësaj epirotët u kthyen dhe, pasi u prenë me parë litarët, u vunë zjarrin disa çadrave, të cilat ishin të shkreta e të zbrazëta, pa roje brënda.

Skënderbeu, sa pa u mbledhur ende mirë forcat armike, e kishte kështu fitoren pa gjak; por, kur ushtëria e fuqishme e barbarëvet u

---

a) Prijësit, sulltanit.

grumbullua e dëndur në një vënd e u lëshua mu nga qendra e zëmra e kampit për të prapsur turpin që po hante, atëhere lufta u bë kritike dhe vëndi u mbulua me kufoma e u skuq nga gjaku i shumë. Kastrioti solli e vuri përpara dyfekët, agrepat dhe gjithë togun e shigjetarëvet, prandaj, duke i pritur kështu armiqtë që po turreshin, u shkaktoi që në sulmin e parë një kërdi aqë të madh, sa që ata mbetën shtang e të ngrirë nga frika, të cilën u a bënte edhe më të madhe nata, me dyshim në zëmër të vazhdonin më, apo të ktheheshin prapa. Me gjithë këtë, nga besimi që kishin në numurin e tyre, (sepse ishin mbledhur atje më se 14 mijë), vendosën ta provonin fatin gjer në fund.

Epiroti nuk lojti aspak nga vëndi që kish shtënë njëherë në dorë; përkundrazi, ai po gatitej për të pritur e dhënë goditje me guxim e vendosmëri, duke qëndruar me ngulm e pa bërë këmbë që andej, sepse, përveç që s'mund të futej më brënda kampit të armiqvet për shkak të turmës së madhe të grumbulluar, por edhe nuk donte që ta linte t'i shkonte nga duart ai rást i bukur i fitores, duke u rrezikuar më kot. Kështu, duke u përleshur sy më sy, përplaseshin shpatat me shpata e mburojat me mburoja. E, kur u kacafytën pastaj një me një (e, si të thuash, burrë me burrë), atëhere, nga frika se mos, po të ngatërroheshin e të përziheshin, nuk dallonin dot armikun e shoku shokun nga shkaku i natës, ajo ndeshje dha përshtypjen e një nga më të rrallavet. Dukej se ata nuk çfrynin vetëm tërbimin e urrejtjes së përbashkët, por edhe tërbimin e një farë urrejtjeje të veçantë, sepse besonin që secili e kishte armikun përpara një tain, a) si të thuash ,të caktuar e kështu përpiqej që t'ia këpuste kokën e urryer e t'ia rrëmbente si plaçkë të mbytur në gjak.

Tani dukej qartë nga të gjitha anët se sa fort ishte ngulur në shpirt të ushtarëvet fjala që sapo u kish mbajtur Kastrioti, sa thellë ishin futur në mëndje të secilit porositë e tij të veçanta. Kështu barbarët po ulurinin nën grushtin e fitimtarëvet dhe po e lëshonin gjakun pizgë nga gurmazet e prera me hekur. Edhe secili dëshironte fort e lakmonte me merak në zëmër që t'ia tregonte kokët e prera kryetrimit b) si një dëshmi të sigurtë dhe shënjë të besimit, që i kish dhënë, e të trimërisë së merituar.

Por tanët s'patën mundësi të vazhdonin më gjatë me një furi të tillë. Dhe me të vërtetë, turqit, kur e panë vehten të ndrydhur, u shpërdanë si dhëntë kudo që ishin, të shëndoshë e të plagosur, e po tërhiqeshin nëpër vënde më të sigurta të kampit e rreth pahisores së kryeparit. Atëhere menjëherë këceu jashtë çadravet gjithë ushtëria dhe, pasi u radhit sa qe e mundur më mirë në atë rrebesh, u lëshua në drejtim të tanëvet me vrull të madh. por edhe të kotë, sepse, njëkohësisht pothuaj me armiqtë, ishin tërhequr edhe ata të lodhur e të ngopur me kërdinë që bënë. Dhe, sadoqë tani ishin duke u tërhequr dhe jo më larg se dy mijë stade, asnjeri s'guxoi t'i sulmonte, nga frika për ndonjë pusi. Turqit, pra, qëndruan atje c) gjersa zbardhëlleu agimi dhe i bëri ta shikonin kërdinë e shokëvet dhe t'i numëronin me lot në sy kufomat e tyre. Të gjithë e pranojnë pa kundërshtim se të vrarët qenë dy mijë dhe të plagosurit më tepër se pesëqind. Edhe nga tanët po dirgjeshin ndër-

---

a) porcion.
b) Skënderbeut.
c) D.m.th. në vendin dy stade larg tanëvet.

mjet kapicavet të armiqvet dyzet e dy vetë. Barbarët, me gjithëse këto trupa i gjetën të ftohura e me gjithë se i panë se sytë i kishin të irnuar, si zakonisht a), e sa u kish dalë shpirti, që ua lëviste ato gjymtyrë dikur të lumura, prapësëprapi, të shtyrë nga dëshira e shpagimit, i copëtuan me shëmti, duke çfryrë kështu urrejtjen e vet të përbashkët e të veçantë kundër trupash të pajetë dhe kufomash të shurdhëra.

Ndërkaqë Skënderbeu as po shihej, as po digjohej më prej armikut: ai kish shkuar pesë mijë hapa larg tyre, në një luginë që banorët e quajnë «E Bukura» b). Atje ai dha urdhër të ngulnin flamurët dhe të qëndronin gjersa të çlodhëshin ushtarët, të riformoheshin me drejt, nën dritën e diellit, radhët e tyre dhe të mund të merreshin masat për kujdesin e të plagosurvet, të cilëvet ai, duke lënë më nj'anë madhështinë e kapedanit, me natyrën e vet prej ushtari, u shkonte pranë kokë më kokë, i ngushullonte një për një dhe i fërkonte me dorë, si një nga vegjëlia.

Pasi u rregulluan me kujdes të gjitha punët, ai u ngrit që andej dhe arriti në kamp rreth orës së pestë c) të ditës, për arësye se plagët e shuma, vapa, pesha mjaft e rëndë nga plaçka e armikut dhe numuri jo i vogël i robërvet bënin që burrat të vonoheshin. Ata kishin marrë pothuaj aqë plaçkë, sa gjetën nën çadrat, kuaj 230, flamurë ushtarakë 7 Por, përveç të tjeravet, pamjen e zbukuronin ngarkesat e shënuara dhe shënjat e trimërisë personale: kokët e gjakosura të armiqvet në duart e ushtarëvet. Skënderbeu i nderoi këta para të gjithëvet me fjalë e dhurata të shuma. Robërit u shpunë nëpër qytetet fqinje, gjersa të vinin të hollat që kërkoheshin për lirimin e tyre. Princërvet aleatë iu dërguan flamuj dhe disa stolira të barbarëvet; pjesa tjetër e plaçkës u la e u nda ndërmjet ushtarëvet. Dhe gjatë atyre ditëve kampi u la në qetësi për të ripërtëritur fuqitë. Pas tri ditësh, mblodhën stremet dhe e vendosën kampin në fushat e Matit.

Otomani, i tërbuar nga inati e mëria për fatin e mjeruar të ushtërisë së tij dhe për pamjen e shëmtuar të kampit, duke mos parë rrugë tjetër për t'u shpaguar, po i shpërthente më kot valët e egra të shpirtit të vet kundër qytetasvet e murevet përballë. Tri herë gjatë atyre ditëvet kapedani i Romës së re ç) ia filloi sulmit me një gatitje të zakonshme dhe tri herë u shty e u dërmua nga qytetasit me kërdinë më të madhe. Por me gjithë këtë, sa më tepër që krenaria dhe guximi i atyre të qytetit shtohej nga ky veprim, aqë më tepër edhe zëmërimi i egër dhe tërbimi i furishëm po e çmëndte Muratin dhe aqë më tepër burrëria që kish mbetur në trupin e tij të fishkur dhe kujtimi i trimërivet të dikurshme po ia ndiznin ndjenjat pleqërore. Ai thoshte se luftravet s'u dihej dhe se fati asgjëkundi tjetër s'ishte më i paqëndrushëm; vështirësitë, cilatdo që të ishin, mund të kaloheshin nga vullneti i pamposhtur dhe qëllimi këmbëngulës. Qytetet do të ishin të pafuqishme dhe fortifikimet e kësh-

---

a) D.m.th. në rastin e vdekjes.

b) Barleti ka përkthyer këtu fjalën shqipe latinisht; ai thotë: «Quam Pulchram incolae appellant».

c) Ora e pestë (d.m.th. pesë orë nga mëngjezi) rreth ora 9 e mëngjezit, po të mendojmë se në qershor gdhihet shpejt.

ç) Roma e re është Kostantinopoja. Këtu është fjala për kapedanin e Rumelisë.

tjellavet do të dobësoheshin e gjithëçka do të sheshohej njësh me tokën atje, ku mëndja e njerëzvet dhe mundi i tyre do të derdhej me ngulm. Me këto fjalë ai po ua ndizte zëmrat ushtarëvet të vet, duke u premtuar njëkohësisht burravet trima shpërblime të atilla, që zor se i pat premtuar ndonjëherë gjatë gjithë mbretërimit të vet. Vendosi që të nesërmen të bëhej sulmi kundër qytetit.

Skëndërbeut s'i shpëtoi gjë nga këto, sepse ai e merrte vesh mirë e për ditë çdo gjë që vendosej apo bëhej qoftë me anë të zbulonjësvet të caktuar prej tij, qoftë me anë të barbarëvet që arratiseshin, të cilët shkonin çdo ditë me shumicë tek ai, ose sepse u ishte mërzitur sundimi i Otomanit dhe ndiqnin fatin e kapedanit, ose sepse i shtynte, siç ndodh, vetëm dobësia e karakterit të tyre. Përveç kësaj, natyra bujare dhe urtësia e burrit [a]) i bënte aqë fort për vehte njerëzit, sa që, edhe sikur të vinin me mendime të fshehta e rrënimqare, hiqnin pothuaj krejt dorë prej tyre përpara shpirtbutësisë së tij. Epiroti, pra, i dinte të gjitha dhe ishte gati të nisej, por ai priti vetëm gjersa të kthehej Moisiu, të cilin e kish dërguar të kërkonte ushtarë për të plotësuar ata që ishin çdukur dhe që duheshin zëvëndësuar. Ai po priste me ushtërinë gati, sikur ta kish armikun përpara syvet. Murati, siç e kish vendosur, i shpuri ushtëritë rrëzë murevet dhe ia filloi sulmit gati me njëherë sa po u gdhi. Qyteti u rrethua si me kurorë nga çdo anë ku mali ishte i afrueshëm, dhe vëndi i gjithë u mbush me luftëtarë të armatosur, sepse Tirani kish vendosur që ai sulm të ishte i fundit dhe prandaj u hodh kundër të rrethuarvet me tërë forcat e me gjithë fuqinë e ushtërisë së vet. Por, që këto plane të tij të mos ia shpartallonte, siç i ndodhte zakonisht, ardhja e papritur e Kastriotit, i dha Feris Pashës, atij kapedani të harbuar, i cili e kërkonte vetë këtë detyrë, 12 mijë kalorës dhe 6 mijë këmbësorë, me qëllim që të sprapste dhe të frenonte sulmet e armikut dhe të mos lejonte që turmat e tjera ta ndërprisnin rrethimin. Ferizi ishte një barbar shumë i mënçur dhe akoma më shumë i guximshëm, sepse ai ishte mësuar jo vetëm me detyrat e ushtarit, por edhe të kapedanit. Bridhte nga çdo anë kaluar dhe me anë zbulonjësish, që kish lëshuar përpara, kontrollonte edhe vëndet më të largëta prej çadravet; atij s'i durohej e s'i rrihej nga dëshira që kish për të pritur gjoja armikun dhe nga zëmërimi që një rast aqë i bukur lavdie po zgjatej e s'po vinte sa më parë për të. (Kështu njerëzit, kur u sillet vdekja rrotull e u vjen fundi, bëhen shumë më të guximshëm se ç'janë). Dhe ky çmonjës trashaman i forcavet të veta pat vendosur qysh më parë të matej në duel me Skënderbenë, po t'i paraqitej kund rasti gjatë stuhisë dhe furisë së luftës.

Ndërkohë një pjesë e madhe e murevet ishte prishur nga përdredhoret dhe disa forcoma të qytetasvet ishin hedhur në erë. Mbretërorët i kishin mbushur muret me shkallë dhe po u binin pa u lodhur luftëtarëvet, që qëndronin të armatosur mbi to, me gjithë farë predhash, veçanërisht me hunj, që me një fjalë më të përdorur i quajmë konxha. Nuk munguan as përpjekjet e kota për të hapur llagëme nën dhe. Pastaj, nga që murtajat nuk ishin ende të njohura apo nuk ishin mjaft në përdorim, u vërvitën e u hodhë në qytet nga shumë anë edhe zja-

a) D.m.th. e Skënderbeut.

rre, por qytetasit i shuanin me lehtësi dhe merrnin pa u trembur të gjitha masat për muret. Më në fund, përpjekja më e lodhëshme dhe pothuaj tërë rreziku ishte përqëndruar në portën më të madhe, ku mbretërorët, me shkallët dhe drrasat e shuma që kishin grumbulluar, kishin ngritur një si farë pirgu. Me anë të këtij ata, duke siguruar më mirë këmbët, mund të ngjiteshin në të njëjtën kohë më shumë veta dhe t'u hidhnin qytetasvet predha për t'i çkulur nga vëndet dhe për t'i shpartalluar. Dhe numuri i armiqvet, që grumbulloheshin atje, po shtohej pa rreshtur, sikur ta kishin gjetur rrugën për ta shtënë qytetin në dorë. Një palë po mbanin trarë shumë të mbëdhenj për të forcuar e zgjeruar objektin e ri dhe për t'i ngritur qytetit pusitë që s'i priste; të tjerë po sillnin makina më të vogla dhe qysqi prej hekuri për të gërmuar muret nga poshtë. Njëkohësisht këta u jepnin atyre, që po kërcënonin kundërshtarët nga maja e kësaj ndërtese, shigjeta, gurë dhe predha të tjera të këtij lloji. Dhe tanimë po fikej dalëngadalë zjarri i sulmit në anët e tjera të qytetit dhe po grumbullohej këtu gjithë vrulli i përleshjes; zhurma pastaj dhe britma e atyre që sulmonin e bënte edhe më të madh rrezikun nga ç'ishte.

Frika dhe dëshpërimi njëkohësisht i kish pushtuar ata qytetas, që u ishte besuar ky vënd, dhe puna dukej se kish arritur gjer në një gjëndje t'atillë, sa që jo vetëm nuk ish e mundur ta largonje nga ajo vepër barbarin, sidoqë të rezistonje, por as ta ndalnje. Atje ku i shtynje duke u dhënë dërmën më të madhe, atje ngjiteshin të tjerë edhe më të shumë e s'u jepnin kohë të rrethuarvet as frymë të merrnin, kështu që atyre, bashkë me fuqitë, po u mungonin tani edhe predhat. Prandaj, duke parë se mbrojtja e tyre ishte pa dobi dhe duke patur frikë se mos kështu rrezikohej e pushtohej qyteti, vendosën, të shqetësuar për shpëtimin e atdheut, të thërrisnin kapedanin e qytetit bashkë me forcën e të armatosurvet. Por britmat e njëpasnjëshme dhe plot frikë e kishin bërë Perlatin të nisej me kohë për atje; prandaj, pa shkuar shumë larg, e gjetën që po vinte me vrap bashkë me një varg të pambaruar qytetasish; se njerëzia e gjithë, e tmeruar, sikur të kish dëgjuar se qyteti ish pushtuar, po vraponin të vendosur drejt asaj skene të urryer, me pikëllim e ngashërim në zëmër, me gjithë se ende jo të sigurtë.

Që në sulmin e parë Pjetri i hodhi poshtë armiqtë që ishin ngjitur në muret. Disa flamurë të Tiranit, që u gjetën të ngulur në forcomat, u hoqën nën një britmë fort të madhe dhe u suallë në shesh të qytetit, me qëllim që shokët, kur t'i shikonin, të qetësoheshin nga tronditja që kishin në zëmër. Vetëm një gjë mbetej akoma, që ajo ndërtesë prej druri të bëhej copë e thërrime dhe trarët, të ngjitur, siç thamë, në muret dhe nën të cilët ushtarët të mbrojtur po gërmonin themelet me qysqi prej hekuri dhe po vazhdonin veprimet e tjera të rrethimit, të rrëxoheshin për tokë, edhe pse tanët, për shkak se barbarët po e vazhdonin tërbimin e vet nga vetë pirgu, s'ishin mjaft të siguruar. Si mblodhën, pra, një sasi gurësh shumë të mbëdhenj dhe pasi i hodhën në të njëjtën kohë bashkë me vaj, uthull e ujë të përvëluar, i flakën në erë kthinat e makinës, e asaj ngrehine prej shkallësh, me goditjet e dëndura së sipërmi. Mjetet e tjera të armiqvet u mbuluan e u bënë gjithashtu copë. Më se njëqind ushtarë të turmës dhe dy kapedanë jo sido të radhevet të ushtërisë u shtypën e u dërmuan gjithashtu në atë rrebesh.

Sapo u çlirua qyteti nga frika dhe forcomat u vunë përsëri në vend dhe sapo u muarrë masat për rojet, (sepse zor se dolli kush i pacënuar nga roja e mëparëshme), kapedani ktheu flamujt dhe vrapoi fluturimthi në lëvizjet e tjera të armiqvet, atje ku përleshja nëpër muret dukej se ishte e barabartë dhe prandaj fati i qytetit më në rrezik. Barbarët, të shtyrë nga vargu i forcavet tona të reja, u ishin larguar murevet për pak kohë, sa të pushonte vala e vrullit të parë të qytetasvet, (të cilët, megjithëse fort të dëshpëruar, prapësëprapi kurrë s'i pat lënë krejt shpresa për luftën në tërësi); por, kur e muarrë vesh se kapedani mungonte, u lëshuan menjëherë për tek detyrat që kishin lënë përgjysmë dhe për tek trarët që lëshonin ende avull nga gjaku i të vetëvet, duke i kërcënuar përsëri ata të qytetit si më parë. Por ia mbrriti pas pak Perlati dhe atë lëndë të porsangritur e sheshoi rishtas për tokë.

Ndërmjet këtyre përpjekjeve burrash e ndrrimeve të fatit një skenë tjetër shumë më e bukur lufte u hap në anën tjetër, që do t'u mbante të dy palëvet larg duart e zëmrat nga kacafytja dhe do t'i kthente, sikur t'ua zbuste mërinë dhe t'i bënte t'i flaknin shpatat, në spektatorë të heshtur e të frikur për përfundimin e shokëvet. Kastrioti kishte sjellë pa pritur ushtërinë e vet të gatitur pesë stade po thuaj pranë kundërshtarëvet dhe po drejtohej me vrap për në kamp të tyre, ku edhe do të ishte futur, sikur të mos i kish dalë përpara, i gatitur me kohë, Feris Pasha bashkë me forcat që i qenë caktuar nga Tirani. Ferizi nuk e lejonte armikun të afërohej më tepër, sepse, me furtunën që ai do të mbillte, nuk donte të pengohej sulmi kundër qytetit dhe të largoheshin nga muret forcat e tjera të Tiranit. Dhe turqit e dinin se tanët e synonin me të madhe këtë gjë. Skënderbeu u shti sikur kishte frikë, prandaj u kthye dalë nga dalë dhe u tërhoq më se 140 hapa tej armiqvet, që po e ndiqnin. Atëhere, pasi i ktheu, sipas zakonit, forcat, u lëshua mbi kundërshtarët dhe furia e vërtetë shpërtheu. Barbari, i cili po digjej prej kohe nga dëshira për t'u përleshur, nuk tha jo; përkundrazi, kur pa se tanët ishin aqë pak, — (sepse i Krishteri [a]) kishte ardhur pak me më shumë se 9 mijë, kurse pjesën tjetër, më se 1500 veta, i kishte lënë bashkë me Muzakën, 10 stade pothuaj larg, si ndihmë rezervë për të tjerët, në rast se fati nuk do t'u ecënte) e priti sulmin e tyre me të tërë këmbësorinë dhe me katër mijë kalorës, që vuri në ballë të frontit. Pjesën tjetër të forcavet kalorësiake i hoqi me dhelpëri nga fuqia tjetër dhe i dërgoi, të shpërndara ku andej e ku këtej, për të rrethuar e shtypur tanët dhe për të mos u lënë asnjë shteg shpëtimi, duke menduar, ndoshta, se me këtë mënyrë mund t'i binte gjallë në dorë edhe vetë Skënderbeu.

Kapedani veteran e kuptoi dhelpërinë dhe, pasi la atje Moisinë me të tjerët për të mbajtur peshën e qendrës, ngau kalin me të shpejtë dhe fluturoi bashkë me turmën e kalorësvet të armatosur lehtë për në krahun e djathtë. Dhe në fillim vetëm me dukjen e vet i pengoi armiqtë, që po marshonin drejt pusivet të paracaktuara; pastaj, pasi i sulmoi për së afërmi, i detyroi, duke i ndrydhur keqas, të largoheshin nga vëndi dhe të mendonin për shpëtimin e vet. Armiqtë ishin më tepër se katër mijë, kurse Epiroti mezi e mbushte një numur prej dy mijë vetash. Për një farë kohe, të dy palët luftonin me po atë zjarr e shpresë për fitoren,

---

a) Skënderbeu.

sadoqë humbjet nuk ishin të njejta, sepse nga ata binin shumë më tepër. Muzaka, i grishur prej shokëvet, ishte hedhur gjithashtu nga krahu i majtë me gjithë ushtërinë kundër armikut. Me këtë mënyrë forcat ishin ndarë më trish nga të dy anët dhe po jepnin një betejë të trefishtë. Moisiu luftonte më tepër me mëndje se sa me të djathtën e vet; ai nuk donte t'ia lëshonte frenë trimërisë së të vetëvet, as të rrezikohej shumë përpara se të shikonte ndonjë sukses e fillim të mbarë të fitores nga krahët, sepse kish për qëllim që t'i ruante forcat e veta të freskëta dhe ta shtynte përleshjen me ushtërinë të përqëndruar, gjersa të mbrrinin shokët. Prandaj edhe Feris Pasha sulmonte më me guxim dhe, duke u drejtuar shpesh nga të vetët, bërtiste:

«O burrani, shokë, sulmoni, përfitoni nga ndihma e perëndivet, mos e lini fitoren t'ju shkojë nga duart, gjersa shpatat e armiqvet janë të mpira dhe forcat e tyre të dobëta. Qëlloni kokët e destinuara për ju, shqyeni gjokset e mallkuara me shpatë. Ja sa të ngrirë janë që të gjithë; sa për të thënë se kemi ndonjë kundërshtar përballë; as me fytyrë, as me zë, as me ndonjë lëvizje tjetër s'japin shënja guximi. Ndoshta këta hajdutë, të mësuar me errësirën, po e shtyjnë përleshjen për natën. Por ju kini ditën përpara; çfrytëzojeni atë si duhet dhe bëni që të dështojnë këto plane të armiqvet. Tani ne ua kalojmë atyre edhe nga trimëria, edhe nga numuri. Të presim të vijë nata do të thotë që të barazohen më të pakët me më të shumët dhe frikamanët me trimat.

Por përse unë shaj e ndjek këta, që kanë për të pushuar menjëherë, si valët e detit, kur çduket furtuna? Duhet prerë vetë koka [a]); sa për gjakun e të tjerëvet, ai s'ngreh kandar dhe e kemi kollaj ta derdhim. Ku është ai kaçaku i prapë, shkaktari i sa e sa të këqiave? Unë dëshiroj fort që, po të ma sjellë kund përpara fati i betejës së sotme, ta ksepastroj vetë, pa derdhur ju pikën e gjakut, dhe t'ia bëj kurban shpirtit të shokëvet atë egërsirë, të fryrë nga hajdutëritë pa mbarim. Kjo dëshirë mua më ka lindur qëkuri, o ushtarë; ajo nuk është një flakë e re dhe e çastit për përleshje. Ka kohë tani që unë e mendoj këtë gjë dhe që s'ma lë të qetë shpirtin kjo ndeshje dhe dënimi i atij njeriu të mallkuar. Ia vlen ta provojë edhe shpata ime se a mund ta dëmtojë këtë njeri? Se a mund t'ia përshkojë trupin, nga e ka gjithë atë fuqi dhe në ç'gjë ua kalon njerëzvet të tjerë ky luftëtar prej kohësh fatbardhë?»

Duke gërthitur kështu me një mënyrë që nuk i ka edhe aqë hije një kapedani, ai po i rrotullonte sytë më të katër anët se mos e shikonte gjëkundi dhe, duke harruar të tjerët, po kërkonte, me dorë [b]) e me zë [c]), vetëm atë. Ushtarët po e dëgjonin jo pa dëshirë, dhe, sadoqë trimëria e kryetrimit tonë u dukej të gjithëvet e pamposhtur, prapësëprapi po prisnin tërë sy e veshë që ta shikonin atë skenë aqë të bukur, sepse vegjëlia është e pangopur për gjëra të reja dhe sepse shpresonin nga ana tjetër se fitorja, cilido nga të dy që do ta korrte, do t'i jepte fund për atë ditë mundit dhe gjakderdhjes. Me gjithë këtë, shumë që e kishin më të madh kujdesin për punët dhe që i kish zënë tani halli për çështjen e nderit, po përpiqeshin me të madhe ,por edhe më kot, që t'ia kthenin mëndjen nga dueli me fjalë të buta. Për të mos e lënë me përshty-

---

a) Skënderbeu, si koka e gjithë ushtrisë dhe e rezistencës shqiptare.
b) D.m.th. duke tundur shpatën.
c) D.m.th. duke i thirrur me emër, sipas zakonit, që të dilte në shesh.

pjen se, po të heshtnin, e akuzonin për plogështi, ata i thonin se ishte një punë e keqe dhe pa shëmbëll gjëkundi që të jepnin çfaqje dueli për të tjerët vetë kapedanët, ndërsa duhej të ishin vetëm spektatorë. Luftime të tilla, vazhdonin ata, ishin karakteristike për ushtarët dhe detyrë për njerëzit e thjeshtë; përkundrazi, roli i kapedanëvet qëndronte më tepër në të menduar e në të komanduar se sa në të luftuar. Po ta donte puna, nuk do të mungonin shumë të tjerë, që do t'i dilnin pa frikë zot asaj detyre, me qëllim që ai të mos e vinte në rrezik, me kryelartësinë dhe dëshirën e vet të pangopur për rreziqe, fitoren e sigurtë dhe nderin që kish tani.

Kapedani e bënte veshin të shurdhër për të gjithë këto gjëra dhe s'po i vinte mënt këshillës shpëtimtare për ta shtyrë qëllimin e tij të çmëndur, gjersa të shikonte ndonjë shënjë të mbarë nëpër krahët. I shoqëruar nga turma e ushtarëvet, i dha me të shpejtë kalit dhe, duke i thirrur me zë të lartë Skënderbeut, i kërkoi që të bëhej gati për ndeshje. Skëndërbeu, me gjithë se e pat dëgjuar pothuaj të gjithë fjalën e këtij burri, nuk u largua aspak nga zjarri i betejës së filluar dhe, daç se shtihej me hijeshi mbretërore sikur s'kish dëgjuar gjë, daç se e përbuste, mezi ia ktheu kokën. Por, kur e pa se edhe fitoren e kish të siguruar përpara syvet, edhe barbari po ngulte këmbë më me mërzi, i drejtoi po nga ajo [a]) anë ushtarët dhe, me një krenari edhe më të madhe për fitoren që sapo kish arritur dhe i spërkatur me gjak armiku, fluturoi edhe vetë bashkë me ta.

Ajo pamje që kish tani përpara, legjonet e tij të shpartalluara krahëvet dhe humbja e madhe e ushtarëvet, mund ta tronditnin barbarin; një pamje e tillë e fatkeqësisë së tij duhej ta tmeronte dhe t'ia shuante çdo dëshirë për luftim. Me gjithë këtë, i detyruar nga fati apo nga turpi që s'e linte të tërhiqej, ai dukej se s'kish ndryshuar aspak nga vendimi i vet i mëparëshëm.

Armët pushuan me njëherë nga çdo anë dhe furia u ndalua për të gjithë nga kapedanët, kështu që s'ndihej më as zhurmë, as britmë, asgjë armiqësore. Me gjithë këtë, rreth e qark Kastriotit u derdhën ushtarët dhe purpuratët dhe po i kërkonin jo vetëm me lutje, por edhe duke ngrënë sedër që t'ua linte duarvet të tyre atë bishë zhurmëmadhe. Ata i thonin se kapedanit i takonte vetëm koka e të vrarit [b]), se çdo gjë tjetër ishte detyrë e tyre, se do të ishte më për nder për të dhe për Epirin, sikur Otomani ta merrte vesh se me kapedanët e tij barazoheshin ushtarët arbërorë, jo kapedanët. Përveç kësaj, atyre u dukej e pahijëshme që një kapedan aqë i madh të vinte në provë zulmën e trimërivet që kish bërë dhe lavdet që kish fituar për sa e sa vjet, duke u matur me një skllav të ulët të Muratit. Nga ajo punë ai s'mund të priste ndonjë lavdi të re, kurse Feris Pasha do të dilte më i shkëlqyer se sa nga gjithë jeta e tij e mëparëshme.

Skënderbeu, pasi i lavdëroi si jo më mirë për ndjenjat dhe dashurinë e veçantë që tregonin ndaj tij, ndërsa po bënte gati gjërat që duheshin për një ndeshje t'atillë, u tha:

«Mos e dhëntë Zoti i madh e i vërtetë, shokë, që, gjersa kjo e djath-

---

a) D.m.th. për nga Feris Pasha, që po e provokonte.

b) Komandantit i detyrohet përfundimi i luftës, d.m.th. drejtimi i saj për të siguruar fitoren, jo veprimet e veçanta.

ta ime të jetë e zonja ta mbajë shpatën dhe gjersa në trup të më vloje një fuqi e tillë, mos e dhëntë, pra, që të ma rrëmbejë kush nga ju këtë fat, sido që të më jetë shkruar. Ruajini këto shërbime për tjetër herë, kur të më shikoni plak dhe me besim jo të mjaftë në forcat e mia. Tani, përkundrazi, duhet të ruhi më fort që të mos tregohi armiq të lavdisë me shqetësimin e madh që kini për shpëtimin tim. Me të vërtetë, ç'do të thotë kundërshtari, sikur unë t'jua ngarkoj juve, ashtu siç e kërkoni, këtë detyrë të rrezikshme? Asgjë tjetër vetëm se unë i bëj bisht e s'e pohoj haptazi frikën time, duke e ndjerë vehten se s'mund të barazohem me të, sepse këto detyra duhet ta dini se dikur s'kanë qënë vetëm për njerëzit e thjeshtë, por edhe për kapedanët. Mos ka qënë, vallë, turp për Aleksandrin ndeshja e tij plot lavdi me Piron, mbretin e Indianëvet? Mos të vjetrit ia kanë quajtur për të metë Pirros dyluftimin me kapedanin Pantak? S'po flas pastaj këtu për Marcellët, për Torkuatët e për Korvinët, të cilët u kanë dhënë dërmën kundërshtarëvet provokonjës me lavdi të madhe për vehte dhe për qytetarët e vet. Tani ky short më ka rënë mua dhe po me këto duar të mia duhet ta përballoj. Mua po më grish armiku i pakursyer në kërcënime; mua po më fton bisha e egër; do të isha i lig, po të mos pranonja, mosmirënjohës, po të mos i bindësha vullnetit të tij për një dëshirë kaqë të madhe. Ai është mjaft i denjë për të provuar shpatën time, gjersa Murati e paska gjykuar jo të padenjë për një detyrë kaqë të rëndësishme».

Pas këtyre fjalëve, dërgoi me njëherë tek barbari njerin nga rojet, që ta njoftonte të bëhej gati për t'u goditur. Pastaj u nis vetë menjëherë dhe, i brohoritur fort nga ushtarët, u lëshua me vrap për në vëndin e caktuar të ndeshjes. Skena nuk doli aqë madhështore, mbaroi sa çel e mbyll sytë, sepse kapedani armik s'mund të matej për nga trimëria me kundërshtarin e vet. Që në breshërin e parë të predhavet, Feris Pashës ia rrëmbeu faqen shigjeta dhe vetëm me këtë goditje ai u përplas thes përdhe, duke humbur njëkohësisht kalin edhe jetën. Skënderbeu, pasi e la kufomën dhe plaçkën e armikut që dirgjej i vrarë, u kthye me të shpejtë tek të vetët dhe urdhëroi që t'ia fillonin luftës të gjithë dhe të përtëritnin betejën nga çdo anë. Armiqtë nuk pritën, por, kur e panë kapedanin të shtrirë, u lëshuan të gjithë së bashku dhe në fillim e larguan kufomën nga poshtërimi, duke e tërhequr këmbësh; pastaj u përpoqën ta mbronin, por në rrethana aspak të favorshme, sepse ia mbrritën tanët dhe s'i lanë që t'i jepnin fund detyrës ndaj të vdekurit. Si rrjedhim, ata muarën arratinë dhe ikën po me atë vrull, me të cilin ishin lëshuar a). Shumë nga tanët po i ndiqnin këmba këmbës e s'po u ndaheshin, gjersa ra boria dhe u kthyen prapa që të gjithë.

Kështu Epiroti mbeti i kënaqur me fitoren e përbashkët dhe vehtjake b), dhe kur pa se kudo mbretëronte qetësia dhe se s'kish mbetur tjetër gjë nga armiqtë veç se gjurmët e tyre dhe kufomat, që po u dirgjeshin të ngrira, lëshoi me një herë vegjëlinë për të mbledhur plaçkën e të vrarëvet, kurse vetë ai bashkë me forcat e tjera e megjithë ata më të zjarrtët, po ruante i gatëshëm se mos bëhej ndonjë lëvizje nga ana e kundërshtarëvet.

---

a) Kuptohet: për të mbrojtur kufomën.
b) Kupton fitoren e tij kundër Ferizit, por edhe fitoren që pati çdo ushtar.

Përkundrazi Murati, kur ia njoftuan në fillim dhe kur i pa pastaj vetë, sikur i ra pika dhe për një farë kohe nuk nxori zë nga pikëllimi i madh e nga frika që i hyri në zëmër, duke konstatuar se shpresat i kishin shkuar kot kudo, si ndonjë të urryeri nga perënditë dhe të penguari nga fati. Por, kur dhëmbja iu ul pak e nga pak, mori e vuri në zbatim me rregull të gjitha ato masa ,që do të mund t'i merrte cilido tjetër, i rrahur fort në këso punësh. Dhe me të vërtetë, së pari ai vuri ushtarë më çdo anë dhe dha urdhër që t'i bënin sytë katër e të vërenin me kujdes gjithë planet e armikut. Pastaj zbriti nga muret disa makina më të vogla dhe i vendosi nga ajo anë e kampit, nga ku armiku sulmonte zakonisht më tepër dhe vëndi dukej më lehtë për t'u dëmtuar. Përveç këtyre, ai i shtoi forcat e kapedanit të vrarë dhe i plotësoi me katër mijë për të zëvëndësuar ato që kishin rënë dhe që ishin pikërisht po aqë. Këto forca ai i vuri që të ruanin fortifikimet [a] me urdhër që të mos dilte kush jashtë tyre për t'u përleshur me armikun, veç se po të shikonin se ky i turrej kampit nga afër; por, edhe në këtë rast, ata të luftonin më fort me përdredhoret se sa me trupin e vet. Ai mendoi që me këtë mënyrë, pa e përgjakur ushtërinë e vet, t'i vinte lehtë në vënd dëmet e vjetra e të reja që kish patur në të gjitha betejat. Kështu edhe masat u parashikuan kudo si duhej, edhe sulmi kundër qytetit nuk u la pas dore. Me gjithë këtë, barbarëvet u kishin rënë veshët, fuqitë i kishin lënë, goditjet e tyre ishin dobësuar, sidomos kur panë se lufta në fushë s'pati sukses e fati u dolli ndryshe nga ç'e prisnin, dhe kur trimëria vetiake dhe fati i kapedanit tonë i kish bërë për vehte zëmrat e shumëve prej tyre, sidomos të atyre, që venë nga të fryjë era më mbarë dhe nuk e mbajnë besën. Kështu mua më del se numuri i të ikurvet atë ditë për tek tanët ka qënë më se pesëdhjetë veta.

Për ata të qytetit, fitorja e shokëvet qe si një farë ushqimi për guximin dhe fuqitë e tyre. Nga kjo ata po sulmonin përhera më rreptë përpara forcomavet dhe s'të linin as frymë të merrnje, gjersa armiku, i lodhur tanimë, kur po plakoste edhe errësira e natës, që ai e priste prej kohësh, la rrethimin dhe u kthye në kamp, pasi u dha shënja për tërheqje. Ajo ditë i kushtoi Tiranit më tepër se shtatë mijë ushtarë; të plagosurit qenë pothuaj më shumë se sa ata që duallë shëndoshë e mirë. Nga qytetasit mbetën të vrarë 70, të plagosur nëntëdhjetë e dy. Duke qënë se numuri i tanëvet po rrallohej kështu nga dita në ditë, shumëve filloi t'u hynte frika në zëmër se mos qyteti nuk do të mund të mbrohej dikur me një pakicë mbrojtësish. Prandaj gjithë kujdesin po e drejtonin çdo ditë e më tepër në meremetimin e murevet dhe në ngritjen e forcomavet, me qëllim që të mos kishin asnjë dëmtim nga predhat armike. Por të rrethuarvet u jepte sidomos zëmër e ua ngrinte lart moralin puna që shikonin se kapedani i tyre mbetej gjithëmonë i pathyer dhe se ushtëria armike ishte zhytur në zi e ishte korrur në një pjesë të madhe pas gjithë atyre kërdive që kish pësuar. Skënderbeu, pasi mblodhi pa asnjë frikë plaçkën e të shtrirëvet, u largua para se të zbrisnin forcat mbretërore nga mali si ndonjë triumfator për fitoren e dyfishtë dhe u kthye në kamp, ku kaloi gjithë natën që i mbetej me këngë e shaka të ndryshme. Plaçka që muarrë me vehte ishte aqë e madhe, sa që njerëzit ishin ngopur më, sidomos me kuaj, të cilët po ua jepnin pa

a) d.m.th. të kampit

dallim trimavet e të ngathëvet, kurse një shumicë prej tyre ua dërguan si dhuratë bashkë me thezare të tjera armike princërvet fqinj. Veç kësaj, gjatë asaj kohe kishin ardhur në vënd nga Italia e nga vënde të tjera një mori tregëtarësh, të cilët i blinin me para apo me mallra që shkëmbenin dhe i hiqnin që këndej për ditë me radhë.

Tanimë frika ishte çdukur nga gjithë krahina dhe prandaj filluan që të mos ia varnin Otomanit ,duke parë se fuqitë e tij ishin dërmuar kështu krejt pothuaj. Vetë Skënderbeu besonte se ai, pas gjithë atyre humbjeve që pati, do të hiqte për së shpejti dorë nga rrethimi i qytetit dhe do të largohej vetiu, pa e zgjatur më në Epir. Me gjithë këtë s'pushonte së dërguari çdo ditë vrojtonjës të shumë, për të gjurmuar planet e mbretit; por nga kampi armik nuk dukej asnjë lëvizje. Prandaj Skënderbeu, që s'i rrihej në një vënd, u nis vetë bashkë me dy mijë kalorës dhe, duke kaluar përmes malesh të thepisura, endej çdo ditë andej e këtej dhe po vërente gjithëçka; por nuk mund të kuptonte se ç'plane rrotullonte armiku në kokë; ai rrinte i ngrehur tërë sy e veshë se mos mund të shtinte befas në dorë ndonjë palë grurëmbajtës e tributarë a) të Tiranit. Që t'u sulej çadravet apo të ndeshej në fushë të hapur, nuk shikonte gjëkundi ndonjë rast të volitshëm, sepse u kishte frikën forcavet të bashkuara të gjithë asaj mizërie dhe pritavet me makina, të zbuluara nga të arratisurit. Me gjithë këtë ai vazhdonte të endej në shumë vënde kaluar e në sy të armikut, me qëllim që ta tërhiqte në betejë, duke i shtënë shpresën se do t'i dilte puna mbarë kundër një ushtërie aqë të pakët. Por këto plane nuk u vërtetuan kurrë, sepse barbarët ishin mbyllur, si të rrethuar, në kamp e zor se bënin këmbë jashtë ledhevet të tij, për arësye se kishin frikë nga dënimi me vdekje, që kish caktuar kryepari i tyre; ai kishte nxjerrë një urdhër që, pa lejen e tij, asnjeri jo vetëm të mos dilte për t'u përleshur me armikun, por as t'ia zinte në gojë punën e përleshjes.

Epiroti, kur pa se po priste më kot, u kthye tërë hall e zëmërim në kamp për t'u këshilluar se me ç'mënyrë duhej vepruar që të hiqej rrethimi dhe të dbohej armiku nga vëndi, sepse e shikonte se s'mund të matej hapur me të dhe se kundërshtari s'po bënte më asnjë veprim të pamenduar mirë. Të ngrinte më këmbë e të hidhte në luftë shokët dhe princërit epirotë, të bënte kështu një provë fatale për gjithë mbretërinë, s'e gjeti kurrë të udhës, sepse, me gjithë që fitorja i dukej e sigurtë, prapësëprapi një pune aqë të madhe s'mund t'i dilej mbanë pa gjak të shumë të të vetëvet. Nga shumë plane ,njeri i u duk më i mirë dhe atë pranoi, ta luftonte, d.m.th., barbarin me mënyrën e zakonshme dhe ta linte armikun të kalbej në vënd, gjersa të shkurrohej krejt nga dëmet e papritura, duke iu dobësuar fuqitë për dita, dhe të hiqte dorë vetë nga ndërmarrja që kish filluar për të keq të vet. Nga ana e vet ai s'mund të qahej gjer atëhere as për besnikërinë e ndokujt, as për fatin e vet. Shëmbëllat e qëndresës së Sfetigradit ishin tanimë aqë të ndritura, sa që të gjithë mund të rrinin me zëmër fare të qetë e me shpirt të patundur. Veç kësaj, qyteti jo vetëm që ish siguruar me të gjitha gjërat që kanë nevojë të rrethuarit, por edhe i kish me shumicë. Dhe kështu armiku ose s'kish për të ndërmarrë më ndonjë veprim kundër murevet, ose, po të vazhdonte provat kundër qytetit, do të pësonte kër-

a) Që i paguanin haraç (tribut) Sulltanit, që ishin nën sundimin e tij.

dinë më të madhe në ushtarë, sidomos sepse, kur turma do të ish e zënë me punën e rrethimit, kampi do të mund të sulmohej pa shumë mundim nga forcat në fushë dhe Tirani të mbulohej kudo me turp.

Këto thoshte me gëzim në fytyrë dhe me besim të mrekullueshëm para të gjithëvet Skënderbeu. Me gjithë këtë, nga brënda po e hante meraku dhe po ia trondiste zëmrën një valë hallesh, kur mendonte planet e Muratit, të cilavet, siç e tregoi pastaj puna, u kish rënë krejt në të. Asaj heshtjeje dhe qetësie, që po mbante plaku, ai u trëmbej më shumë se armëvet të tij, sepse ia njihte mirë karakterin nga shoqëria e gjatë me të. Ai mendonte ngahera se qyteti mund të shtihej në dorë me ar, me mitë a) e me dhurata të shuma. Lakmia që njerëzit kanë në zëmër e bënte të kishte frikë për çdo gjë dhe të besonte se ari mund të përshkonte muret e burrat që kishin përbuzur çdo lloj hekuri. Dhe këto i shtinin një frikë e dyshim jo të kotë në zëmër, sidomos kur mendonte se, në një shumicë aqë të madhe, do të ishte shumë lehtë që të gjëndej ndonjë njeri, i cili, i verbuar nga kjo lakmi e mallkuar, do të pranonte, shpirtnxiri, kushtet më të zeza. E këtë hall kryetrimi ynë s'e kishte vetëm për Sfetigradin, por edhe për qytetet e tjerë, sidomos për Krujën, se mos ndonjë i pabesë, i pazbuluar, nga të vetët merrej vesh nën rrogos me Otomanin dhe i kurdisnin ndonjë gjë. Prandaj, pasi mori si shokë të planit të vet vetëm Tanushin dhe Muzakën dhe pasi u vesh me rrobe si ushtar, u nis pa vonesë bashkë me ta dhe me jo më shumë se tridhjetë burra, për të hetuar vendin kudo dhe për të gjetur, siç i thonë një fjale, burimin.

Kështu këndej Epiroti, andej Otomani, po torturoheshin keqas që të dy nga halle të ndryshme, duke i patur frikën njeri tjetrit. Otomani, i mbyllur, siç thamë, në kamp, i kaloi gjithë ato ditë me bisedime e këshillime dhelparake. Dhe me të vërtetë ,kur e pa e u bind se as armët, as kërcënimet, as rrethimi i pambarim dhe as sulmet e dëndura të luftëtarëvet nuk mjaftonin për ta shtënë qytetin në dorë dhe se qytetasit vazhdonin me ngulm në qëndresën e tyre, vendosi ta provonte fatin me një rrugë tjetër. Me gjithë këtë, nuk mungonin nga ata që thonin se duhej insistuar akoma me hekur e duhej ndrydhur qyteti me mjetet e zakonshme. Por më të shumët thonin se nuk duhej t'i vazhdonin më tutje provat në një punë aqë të vështirë; përkundrazi, duhej që ose të lëshoheshin me të gjithë ushtërinë për të shkretuar vëndin e kundërshtarit dhe për t'i vënë zjarrin çdo gjëje, duke e ndjekur këmba këmbës armikun, i cili, krenar për të gjitha ato fitore, po endej nga të katër anët me një turmë burrash të përçmuar, ose të linin Sfetigradin dhe t'i zbrisnin forcat në Krujë. Atje, ndoshta, fati do t'u ecënte më mirë dhe do të mund ta mbyllnin Skënderbenë në qytet e kështu do të kishin të bënin vetëm me një b) kundërshtar. Dhe me të vërtetë, ata besonin, pa e vrarë shumë mëndjen, se kryetrimi s'kishte për t'ia lënë kujt në dorë dhe s'kishte për t'ia besuar tjetër njeriu vetëm se gjenisë së vet mbrojtjen dhe kujdesin e atij vëndi.

Këto mendime nuk u pranuan me asnjë mënyrë nga Tirani, por u përbuzën e u hodhën poshtë prej tij. Dhe jo pa ndonjë arësye ai thoshte se këshillat për plaçkitjen e vëndit ishin qesharake dhe gati këshilla prej

a) Mitë = ryshfet.
b) D.m.th. vetëm me kundërshtarin nga brënda qytetit, jo nga të dy anët.

kalamajsh, sepse asgjë pothuaj nuk dukej gjëkundi, me të cilën të mund të ngopte lakminë qoftë edhe një ushtar i vetëm: kaqë mirë që i kish marrë Epiroti, para ardhjes së tyre, masat për çdo gjë. Jo më pak ai qeshte me këshillat e çmëndura për të ndjekur Kastriotin, duke thënë se ishte shumë e rrezikshme që t'u qaseshe me atë dëshirë të kotë pyjevet epirote dhe strofujvet të paafruëshëm më fort egërsirash se sa burrash, ndërsa armiku asgjë tjetër nuk dëshironte më tepër se aqë. Veç kësaj, ai e quante transferimin e forcavet në Krujë një përçartje të paparë dhe një bishtënim të fatit, se atje do të kishin përballë luftëtarë më të vendosur dhe se të tjera ishin perënditë a) e Sfetigradit e të tjera ato të Krujës. Pastaj theksonte se, gjersa e provoi keq trimërinë dhe fatin e tyre në veprime më të vogla, pa dyshim që ishte e kotë dëshira për t'i vënë ata përballë një barre aqë të rëndë, duke u futur në viset më të brëndëshme të Epirit e mu në kërthizë të mbretërisë, dhe duke lënë prapa shpine, si fillim, Sfetigradin.

Kështu ai i hodhi poshtë me përbuzje këto plane; por, me që s'ia kish arritur të thurte të tjerë, s'po merrte dot asnjë vendim të prerë. Të largohej s'andejmi, s'e linin Tiranin turpi dhe zëmërimi, aqë sa zor ta besonte kush; nga ana tjetër, fati, që tanimë e kish provuar mjaft mirë, ia kish lidhur duart e s'i jepte zëmër të vazhdonte më tej provat e veta. Kështu, pra, Otomani, duke fshehur pikëllimin që kish në zëmër, po qëndronte në vënd dhe, që të mos dukej se s'po bënte gjë, ia filloi t'i joshte kundërshtarët me fjalë të ëmbëla, pasi kurdisi pak nga pak rastin dhe gjeti mundësinë për të biseduar. Ai përpiqej t'i shtinte në grackë dhe t'i bënte t'ia hapnin portat e të pranonin rojën në qytet me dhurata shumë të mbëdha që u jepte dhe me premtime edhe më të mbëdha që u bënte, ngaje këto të afta për të ndezur lakminë e njerëzvet me karakter të paqëndrueshëm.

Përgjigjet nga qytetasit i mori të ndryshme, njerën pas tjetrës, por që të gjitha rrihnin në një pikë: se s'kishin përse ta këmbenin besnikërinë me dhurata dhe dashurinë ndaj Skënderbeut me zgjedhën e huaj, dashuri, për të cilën askush gjer më atë ditë s'ish penduar; përkundrazi, ata e kishin të përbashkët çdo gjë me 'të dhe do ta kishin gjer në fund.

Me gjithë këtë Barbarin nuk e la shpresa për disa ditë, sepse shpërblimet që i pat propozuar pabesisë ishin aqë të mbëdha, sa që mund të lëkundnin edhe ata më të paepurit .E ky mendim nuk i dolli më në fund i gabuar. Dhe me të vërtetë, lakmia e fëlliqur ia pat marrë mëntë një njeriu të humbur, i cili, i korruptuar nga dhuratat rrënimqare dhe nga premtimet e Barbarit, s'e zinte fare në fill, përpara përfitimevet që parashikonte, shpëtimin e qytetasvet, të atdheut e të shokëvet. Duke ruajtur kështu kohën, kur do të mund t'u shpëtonte rojevet, erdh e bisedoi fshehurazi me disa zbulonjës të mbretit e ra në ujdi me ta, duke bërë pazarllëqe për qytetin prapa shpine. Por fati s'ia plotësoi aqë shpejt qëllimin e prapë këtij burri, që s'guxonte të bënte gjë nga frika e krimit, se mos zbulohej kobi i tij dhe e paguante i pari me kokë mënxyrën e madhe që po gatiste. S'e shihte të lehtë as të shqyente portat e shulet, as të thyente çelësat e të dilte jashtë për të pritur armiqtë,

---

a) Perënditë, sipas mitollogjisë, merrnin pjesë në luftrat e njerëzvet, duke u radhitur me njerën apo tjetrën palë. Barleti me këtë shprehje do të thotë se tjetër ishte lufta kundër Sfetigradit dhe tjetër kundër Krujës.

se kudo ruanin roje qytetarësh, as të bënte shokë të tjerë, që të ngriheshin natën e të vrisnin parinë për t'ia dorëzuar qytetin të shtypur e të tmeruar barbarit, sepse e dinte mirë se të gjithë e urrenin fort një punë t'atillë dhe se burrat e kishin të vendosur që ja të fitonin duke mbrojtur atdhenë, ja, po të pushtohej, të vdisnin me nder.

Qyteti [a]) ishte malor e i ndërtuar në majë të një shkëmbi shumë të lartë, pa asnjë burim uji brënda, por edhe pa ndonjë lumë afër për ta përdorur. Kishte vetëm një pus mbrënda, të hapur e ndërtuar mu në mes të qytetit nga kujdesi i lashtë i popullit për dobi vehtiake të njërëzvet dhe sidomos për nevojat e luftës, po të ndodhnin. Roja e gjithë, siç thamë, përbëhej nga ushtarë dibranë. Gjindja atje i bindej Skënderbeut, por nuk ishte kudo me emër e gjuhë epirote. Dhe me të vërtetë, ajo krahinë ka dy Dibra, të cilat dallohen në mes të tyre si nga natyra, ashtu edhe nga emrat. Dhe pikërisht njerën nga të dyja banorët e Epirit e quajnë të poshtëme, kurse tjetrën të sipërme. E poshtëmja është gati e gjitha e rrafshët dhe e rrethuar me fusha pjellore, që prodhojnë çdo gjë. Arbër dhe epirotë e banojnë atë vënd, popuj shumë trima në luftë, me armët e të cilëvet në radhë të parë e shpëtoi dhe e rriti Kastrioti mbretërinë dhe i dolli mb'anë çdo pune të rëndë e shumë të vështirë, duke i patur kështu si ndonjë Kolofon kundër gjithë luftravet e mizërivet të armiqvet. Që këndej ai pati gjatë gjithë kohës burra të shquar e fort të gatëshëm, të cilët i shërbyen çështjes epirote jo më pak si kapedanë se sa si ushtarë. Dibra e sipërme është malore dhe e ashpër, me gjithë këtë, pjellore dhe e afërt me Maqedhoninë si nga vetë fqinjëria e vëndit, si nga ngjashmëria e zakonevet. Banohet prej bullgarësh apo tribalësh, fis trim në luftë, gjithashtu dhe i dashur prej Skëndërbeut për meritat e shuma të një trimërie dhe besnikërie të pashoqe. Duke qënë megjithë këtë më i afërt me zakonet e huaja se sa me zakonet epirote dhe duke mos u pajtuar në shumë gjëra me qytetërimin arbëror, ai fis jetonte sipas mënyrës greke [b]) dhe ndiqte shumë nga besimet e tyre të kota. Nga kjo ai tradhëtar kobzi gjeti rastin për qëllimin e vet të urrryer, duke menduar se, sikur dibranët të shikonin të zhytur në pus ndonjë kafshë të ngordhur, do të donin më mirë të shuheshin krejt apo të pranonin kushtet më të zeza të paqes, se sa të pinin asi uji. Dhe nuk u gënjye në llogaritë e tij. Me të vërtetë, pasi hodhi natën në pus një qen dhe ndohti ujin dhe kur të nesërmen në mëngjes u vu re ajo gjë dhe lajmi buçiti e u përhap me të shpejtë në tërë qytetin, një zhurmë shumë e madhe shpërtheu nga çdo anë dhe puna arriti gjer në revoltë po thuaj, ndërsa shkaktari i atij krimi aqë të madh kërkohej e s'po gjëndej. Dibranët, të tradhëtuar, po vajtonin tani të pikëlluar për fatin që i gjeti, si bagëti të ngathëta, që kishin për t'u shuar të gjithë nga etja, sepse s'kish asnjeri prej tyre që të mos tmerohej më tepër nga ai ujë se sa nga zgjedha armike. Një palë bërtisnin se duhej djegur qyteti dhe se duhej ikur, duke shpërthyer për mes armiqvet, për të shpëtuar apo për të rënë trimërisht; me gjithë këtë, si e keqja më e lehtë u gjykua dorëzimi. Dhe kështu dhëmbja pushoi pak nga pak e zhurma u shua kudo. Tani një ngjarje aqë pa rëndësi ua kishte çdukur burravet ndjenjat krenare,

---

a) Kuptohet: i Sfetigradit.

b) D.m.th. si mbas ritit të kishës ortodokse greke.

besa, e flakur tej, kishte fluturuar nga zëmrat besimkota. Për barbarët ishte bërë tani më lehtë të qaseshin e t'u vihej veshi me më pak neveri bisedimevet me armikun, ndërsa ushtarët, të tronditur, po bëheshin gati kudo të kërkonin vetë nga Murati ato kushte të urrryera të paqes, që pak më parë i patën përbuzur me krenari.

Numuri i qytetarëvet a) ishte shumë më i vogël. Kështu, duke qënë të pabarabartë me forcat e dibranëvet, nuk mund të merrnin asnjë vendim qoftë për ta vrarë rojën, qoftë për ta përzënë, sidomos kur e shikonin se, edhe sikur ta nxirrnin jashtë, nuk do t'ia dilnin dot t'i mbronin muret aqë pak që ishin. Me gjithë këtë, ata çfrynin kudo që ishin kundër tyre, duke i paditur herë për pabesinë e tyre, herë për besimin e kotë, dhe duke sulmuar me britma Skënderbenë, me gjithëse s'ishte aty, sepse kujdesin për atdheun e për shpëtimin e tij ua kishte lënë në dorë atyre.

Perlati u trondit fort nga ajo zhurmë dhe, duke menduar se prishja e ujit ishte një mbulesë tradhëtie njerëzish të prirur në pabesi, besoi se gjithëçka ishte tradhëti; prandaj, së pari ndaloi që të vendosej gjë pas kësaj me turqit pa u këshilluar me të; pastaj zbriti në shesh të qytetit dhe përpara turmës, që ishte mbledhur atje, mbajti një fjalë të tillë:

«O Perëndi e madhe! Kaqë e pathemeltë paska qënë ajo besa juaj, o dibranë, sa që jo vetëm shpirtin tuaj dhe atë qëndresën tuaj, të sprovuar në sa e sa lufta, por edhe vetë ujin ta ketë ndohtur tani? Cilido qoftë fajtori i një krimi kaqë të madh, ai është i urryer nga perënditë dhe nga njerëzit. Oh ç'turp! Me zor mund ta përmbaj unë vehten e ta përmbledh mendimin, kur shikoj këto mendime tuaja fort rrënimqare dhe këtë shkak të parëndësi dhe me të vërtetë qesharak të një zëmërate kaqë të madhe, sikur të ketë ndryshuar pa pritur çdo gjë. A nuk duket se për ju qënka më mirë të tradhëtoni atdheun e shokëvet, të lini në dorë të armiqvet gratë, fëmijët, altaret, vatrat, vetë perënditë b) e tyre, dhe ta tregoni vehten në shekuj të shekujvet fajtorë për një pabesi kaqë të fëlliqur, në vënd që të pini këtë ujë të ndohtur, apo, siç e quani Ju, të tmeruar, për të ruajtur, siç mendoni, pastërtinë e shpirtit dhe madhështinë e besës? Por a mund të jenë të pastërt shpirtrat fajtorë? A mund të ndragen shpirtrat nga ujët, sa do i ndohtur që të jetë? Unë, o ushtarë, asnjë arsye nuk shoh, për të cilën ju ta quani vehten të humbur, në rast se s'ua ka prishur mëntë ndonjë i paudhë. Me siguri që tani del se, ndërsa jemi më tepër nga ç'duhet besimkotë, nuk marrim aspak parasysh ndërshmërinë, mirësinë, besën, dhe preferojmë që njerëzit të na quajnë më mirë të pabesë se sa besimkotë. Do të na qeshin njerëzia, do të habiten brezat e ardhëshëm, do të na urrejnë akoma edhe armiqtë për shkeljen e besës nga një shkak kaqë i paarësyeshëm, për lehtësinë me të cilën ne priremi drejt një pabesie të marrë dhe të ulët; ose më mirë do të besojnë të gjithë, — dhe këtë mendim, me gjithëse pa dashje, detyrohem ta pranoj edhe unë, po qe se nuk do të merrni ndonjë vendim tjetër, — se ju, të korruptuar nga dhuratat barbare dhe të shtënë në dorë nga përfitimet që ju premtojnë, doni të paraqitni tani si mbulesë të pabesisë s'uaj këtë shkak të rremë, duke u përpjekur që ta nxirrni vehten të larë para gjithë botës. Por sigurisht që askush s'jua fal këtë

a) D.m.th. i sfetigradasvet, pa rojën e dibranëvet.
b) D.m.th. fenë, besën.

dhe ju do ta pohoni vetë me gojën tuaj fajin dhe krimin nga më të urryerit. Dhe me të vërtetë, ku ka këtu një arësye aqë të fortë, një mënyrë për t'u bindur se mund të çdukej nga mëndja juaj kujtimi i sa e sa nderimeve dhe mirëbërësivet fort të mbëdha të Skënderbeut? Ç'është gjithë ky lëshim zëmre dhe paqëndruëshmëri mendimi, sa që një arësye kaqë e vogël dhe për t'u përbuzur ju ka bërë krejt të pazotë për të dalluar gjënë e dobishme dhe të ndershme? S'ka sesi, veç se po qe se ndonjë shpërblim tjetër ju shtyu kaqë fort, se ndonjë smundje tjetër ka goditur ndjenjat dhe mëndjet tuaja. Kështu, vallë, ia shpërbleni, o dibranë, Skënderbeut? Kështu e tregoni qëndruëshmërinë tuaj? Kështu ua shpërbleni këtyre qytetarëve dhe shokëve tuaj nga më të dashurit? Më vjen turp t'i përmënd këto gjëra para burrash trima. Në rast se raca njerëzore do të jetë kaqë e pabesë dhe do ta mbulojë vehten me kaqë lehtësi, në rast se besa e njerëzvet do të varet nga arësye kaqë të parëndësishme, atëhere s'ka kurrë siguri në botë, s'mbetet asgjë e shënjtë dhe e pacënuar. E cili është ai armik aqë i ngathët e aqë i humbur, sa që të mos gjejë kurdoherë ndonjë mënyrë për të dëmtuar, të mos ngrejë kurthe, të mos ndërmarrë, të mos provojë çdo gjë, kur të shikojë se do të ketë një përfitim prej një mashtrimi kaqë të madh? A nuk i paskan rrethuar më kot etërit tanë qytetet me mure, nuk qënkan ngritur më kot stromet e pirgjet në majat e malevet, a nuk qënkan vënë atje kot edhe rojet e luftëtarëvet, kur njerëzit e ndrrokan besën sa herë që ndrron moti e stina? Në rast se ne i këmbejmë ndjenjat e mendimet si pemët fletët për shkak të dimrit e të verës? Ç'do të bënit, sikur uji të ishte ndohtur nga vapa e madhe e nga stuhia e qiellit? A nuk është njësoj? Sigurisht që po.

O besë zeza! O mëndjelehtësi e urryer! Po veprojmë, po flasim me një mënyrë t'atillë për shpëtimin e qytetit, për lirinë, sikur të haheshim për ndonjë çështje fort të vogël. Zvarrë duhej të hiqeshit, me këmbë, nga ky vënd që zotëroni, pa gjak në trup e gjysmë të vdekur, dhe jo ta lëshonit kështu nga duart vullnetarisht e të paprekur fatin tuaj kaqë të ndritur. Ne, (Si t'i pëlqente Zotit), vetë po e grishim armikun, vetë po e shtrijmë qafën nën zgjedhë, vetë po mohojmë lirinë, vetë po përdhosim çdo ligj e çdo të drejtë, mjafton që të mos lagim gojët besimkota me ujë të ndohtur. Mos kini dëgjuar ju, vallë, se kështu edhe ai Dariu, mbreti fort krenar e madhështor i Persëvet, i dërmuar nga Aleksandri ynë [a]), duke marrë me turp arratinë dhe ndërsa linte prapa shënjat e kërdisë së përmëndur, nuk e qasi në gojë ujin më se të ndohtur, të mbledhur nën thundrat e kuajvet dhe ndërmjet kufomavet të të vrarëvet, kur një skllav i tij ia shpuri në ikje e sipër? Përkundrazi, mbreti krenar e pranoi dhe pasi e piu, dëshmoi se kurrë s'pat pirë më me kënaqësi. Kështu ai i shpëtoi zgjedhës armike, e shtyu për më tutje fatin e vet të zi dhe u tregua tamam mbret nga shpirti. Si? A nuk përmënd lashtësia se Gaj Mari, perandor [b]) me emër të madh i romakëvet, mbante gjithëmonë ujë të zier me vete në zjarrin e luftës dhe në kohën, kur kryente e drejtonte veprimet ushtarake në qytetet e rrethuara? Pastaj, që të lë më njanë këmbënguljen Saguntine [c])

---

a) Aleksandri yne — Aleksandri i Maqedhonisë.

b) Gaius Marius — në të vërtetë konsull romak i shek. I para E. R.

c) Qëndresa e qytetit Sagunt në Spanjë, kur u rethua nga Hanibali e Kartagjenasit në vitin 219 para E. R.

mos vallë Petilia, qytet në Brutium, në kohë të Hanibalit, nuk e tregoi qëndresën e besnikërisë së vet me një qëndrim të përmëndur e gati të paharruëshëm, si shëmbëll për brezat e ardhshëm? [a] Ajo s'pati gajle të ushqehej jo vetëm me mish qëni, që ju kaqë fort e urreni, por edhe me mish të çdo lloji kafshësh e me lëkurë opingash, me rrënjë e me lëvore të mbledhura, me qëllim që të ruante besën e dhënë dikur romakëvet dhe muret e çveshura. Për Themistokliun, athinasin më të dëgjuar, thonë se piu helmin për të shpëtuar atdhenë me vdekjen e vet. [b]

Të shuma janë shëmbëllat e këtij lloji si në kohët e lashta, ashtu edhe në të rejat. Këto shëmbëlla unë dëshiroj që ju t'i mendoni më mirë vetë, se sa t'jua tregoj unë. Do të thoni, ndoshta, se tani është puna për një atdhe të huaj, jo për tuajin, por, gjersa ju është lënë në dorë juve, ai është juaji, o dibranë. Besën tuaj mbi të gjithë zgjodhi për këtë detyrë Skënderbeu; prandaj ju duhet t'ia ktheni prapë kryetrimit qytetin, që ju ka besuar. Peshoini mirë, ju lutem, dhe mos u ngutni në vendimet tuaja të dëshpëruara, as mos e quani dhunë dhe domosdoshmëri atë që duhet quajtur mendim i prapë. E çdo të bënit, sikur Otomani, duke mos përfillur kushtet e dorëzimit tuaj, t'ju ftonte [c] për dënim? Mos, vallë, nuk do ta pranonit pijen vdekjeprurëse? Me siguri që të gjithë do ta gëlltitnit për të ruajtur lëkurën tuaj. Tani që jeni gjallë, s'kini humbur gjë, vetëm se besën; por a nuk jeni çmëndur që të gjithë njësoj, kur mendoni se nga gjithë të këqiat dhunimi i besës së padhunuëshme qenka më e vogla?

Unë s'mund ta përmbaj vehten, dibranë, nuk mund t'i mbaj as lotët, kur më del përpara fytyra e kryetrimit tonë, që ju mbante fjalë pak më parë po në këtë vënd, i rrethuar nga ju si nga një kurorë e madhe, që ju përbetohej e ju lutej, duke i bërë thirrje besnikërisë suaj pa pikë dyshimi në zëmër; kur sjell gjithashtu ndër mënt ato turfullimet tuaja, premtimet tuaja plot guxim, që bënit të gjithë së bashku e secili veç e veç, dhe fjalët trimërore që thonit. Ku janë tani, o dibranë, ato fjalë? Ku janë ndjenjat krenare, gjokset, kushtuar këtij qyteti? Ku është ajo mospërfillje aqë e guximshme e jetës? Unë kam tani përpara po ata burra, sigurisht, po ato armë, por ndjenjat e tyre i shikoj të ndryshuara, ashtu dhe gjëndjen e gjithë punëvet tona fatkeqe bashkë me qytetin tashmë të mjeruar. Afër jush, ndoshta ndër syt tuaj, po qëndron tërë hall spektator i një pabesie kaqë të ulët kryetrimi ynë. Ç'kujtoni se do të mendojë ai? Por edhe të tjerët? Ç'tronditje do të ketë gjithë vëndi e ç'fat i gjithë Epiri, kur këto të zeza e mjerime të vinë së pari nga ju? Silleni parasysh, gjersa s'është vonë, poshtërsinë e kësaj pune dhe shpëtoni vetvehten, shpëtoni atdheun e shokëvet, shpëtoni lirinë dhe nderin tuaj, sepse e kini shumë kollaj që t'i shpëtoni. Shikoni qytetarët e pikëlluar; shikomëni edhe mua, që po ju bie në gjunjë, në ua duron zëmra. Ja, të gjithë po jua shtrijnë qafën; ja edhe unë po ju fal gjoksin tim, dibranë; hapeni me shpatë, pijeni, se s'po jua

---

a) Për këtë: Tit Livi, Val. Maksimus dhe Ciceroni në Filipiket. (Shënimi është i botonjësit të edicionit të dytë, 1537).

b) Plutarku, në Jetën e Themistokliut. (Shënimi është i botimit të dytë, 1537).

c) Duhet kuptuar: të pinit ujin

mohoj, gjakun tim, në ju vlen, në s'mundeni ta ruani ndryshe besën tuaj dhe ta shpëtoni ndryshe këtë qytet.

Por, vaj medet, dibranë, ç'fjalë po nxjerr tani për ju nga goja? Si mund të më dëgjoni pa derdhur lot? Më kot veç përpiqem t'ju ndez, sepse, me sa duket, askush nga ju s'po preket, nga ju që pak më parë, kur armiku kërcënonte muret e skuqura me gjakun tuaj, vetëm me shënjën që ju bënja, hidhëshit të gjithë me guxim në rreziqet e mundimet më ekstreme. Makar të ishit shojtur atëhere të gjithë bashkë me mua! Shumë më mirë do të ishte ashtu, se sa që na ruajti fati për këtë bisedë tani, që të mos them për këto të zeza. Atëhere ju ishit të zotët ta kalonit gjithë ditën pa ngrënë, me armë në dorë, të duronit njësoj etjen e vapën për hir të këtyre mureve, për shpëtimin e shokëvet, për nderin e Kastriotit dhe të mbretërisë epirote. Tani, kur thuajse gjithë rrugën e kini çarë me lavdinë më të madhe dhe kur ju më fort e kini mbyllur armikun në çadrat, se sa ia ju ka rrethuar, doni që të mbuloni me turp e t'i jepni shqelmin çdo gjëje për shkak të besimit tuaj të kotë? Hidhini sytë ,ju lutem përsëri, shikoni qytetarët e pikëlluar, viruni veshin ankesavet më se të drejta të shokëvet dhe lutjevet që po bëjnë. A nuk jeni duke ia dorëzuar tani armikut, si t'ishin kafshë, ata që, me tërë ato shërbime e me gjakun tuaj të derdhur kudo, i bëtë krejt për vehte? A nuk i detyroni të arratisen larg atdheut e të lypin, për turp e faqe të zezë, lëmoshë? Kjo gjë, së cilës ju i largoheni tani me kaqë frikë, o dibranë, do të jetë e çastit: vetëm sa të prekë buzët dhe qellzën tuaj. Përkundrazi, kokëfortësia juaj ka për t'u sjellë qytetarëvet të mjerë fatkeqësi të përherëshme, mynxyrë të përherëshme, zi të përjetëshme, po ta humbasin një herë atdheun; e jo vetëm do të ndohtë gojën, sytë dhe gjithë ndijat me radhë, por edhe do t'u përvëlojë e copëtojë pa mbarim zëmrat e shpirtrat e tyre, që do të kujtojnë më kot lirinë.

Por, ta zëmë se i mbyllëm sytë për këto e s'po mendojmë më për nderin tonë: Ju, me sa gjykoj unë, duhet të kujdeseni jo më pak për vetë shpëtimin tuaj, për kokën tuaj. Kujtoni se Tirani do ta respektojë marrëveshjen me ju, kur ju kaqë herë ia kini hedhur poshtë me krenari kushtet e paqes? Kur, nga dëshira e madhe për të mbrojtur lirinë me fjalë e me vepra, ia kini ndezur aqë tepër zëmërimin kundër vetvehtes suaj, sa që ai asgjë nuk pret, asgjë s'kërkon natë e ditë, veç se si ta vjellë mbi kokët tuaj, mbi këtë qytet helmin e vet? Vërtet e kini se ne, duke i zënë besë Muratit, do të kalojmë dhe do të dalim shëndosh'e mirë m'at'anë, për mes gjithë atyre radhëve luftëtarësh e përpara syvet të armiqvet? Ne u kemi shkakëtuar atyre aqë shumë mjerime, sa që, edhe sikur t'i ndalonte Murati, edhe sikur të mos donin vetë, prapësëprapi duart e tyre, që s'e bëjnë dot zap urrejtjen, do t'i rrëmbenin armët vetiu nga dëshira për t'u shpaguar. Do të mundin barbarët ta përmbajnë vehten? Ç'është kjo marrëzi? Kjo çmënduri? Të shohin fytyrat tona të tmeruara dhe duart të ngjyera ende me gjak të tyre dhe të mos i vijë kujt në mëndje kujtimi i gjithë atyre të zezave dhe kërdive që sapo kanë pësuar? Nuk do të ndizen gjokset e tyre nga pikëllimi krejt me vënd, kur t'u duket sikur u sillen para syvet hijet e vllezërvet, e prindërvet, e fëmijëvet të vrarë? Besomëni mua, dibranë, të gjithëve në thikë do të na shkojnë dhe do të na lënë, Zoti mos e dhëntë, që të çfryjë mbi ne kushdo sipas qefit të vet, do të na therin në sy të njeri tjetrit dhe atëhere s'kanë për t'ju vlejtur britmat e kota. Dhe do të pendohi për këshillën

time, që po përbuzni tani, por do të jetë vonë. Si bagëti të ngathëta do të japim në frymën e fundit dhe, fajtorë për qytetin e tradhëtuar, tradhëtarë të gjakut tonë, të ngritur peshë kundër shokëvet tanë, do ta japim shpirtin tonë të zi, të urryer nga njerëzit e perënditë, ndërmjet torturavet të armiqvet. Por sa më mirë është që të jetojmë tani bashkë me shokët dhe për të mirën e shokëvet. Mos u tregoni, pra, në emër të perëndivet të pavdekëshme, mizorë kundër vehtes suaj. Ejani, vraponi bashkë me mua. Ja, po e pi vetë, i pari nga gjithë ju, ushtarë, një gotë prej këtij uji, edhe ju kurrë s'kini për të pirë më me shijë, më me ëmbëlsi, gjersa me këtë mënyrë shpëtohet pa dyshim liria dhe jeta juaj, nderi i mbretërisë së Arbërit, pasuritë, perënditë, vatrat dhe atdheu i dashur i shokëvet».

Duke thënë këto fjalë, bëri përpara për tek pusi, i shoqëruar po thuaj nga e gjithë turma dhe, pasi mbushi që andej ujë, e piu në sy të të gjithëvet. Po këtë bënë edhe pjesa më e madhe e qytetarëvet. Pastaj ua zgjati disave nga paria dhe kapedanëvet të rojës; por, as fjalët e thëna bukur, as veprat nuk po ua preknin disi zëmrat besimkota atyre burrave.

Me zor kam guxuar pa mos u skuqur qoftë ta besoj vetë, qoftë ta dëshmoj për të tjerët këtë arësye krejt pa rëndësi, ose, me drejt, qesharake, të një fatkeqësie kaqë të madhe, sepse nuk dyshoj se ajo do t'u shkakëtojë brezavet të ardhëshëm më fort të qeshur se sa admirim. Kështu që, po të jetë puna për të pranuar diçka, pasardhësit mund ta mohojnë atë arësye dhe mund të kujtojnë se ajo ka qënë më fort një rast ushtarësh të korruptuar që më parë dhe të prirur për pabesi. Unë, pasi i kam hetuar të gjitha me shumë kujdes dhe s'kam gjetur asnjë arësye tjetër, nuk ndruhem të them se në këtë rast do të akuzoheshin këta njerës pa të drejtë për një mizori kaq të madhe, sepse jam i mëndjes se në veprimet e vdekëtarëvet nuk ka asgjë aqë të fshehtë e të padukëshme, sa që të mund të qëndrojë pa dalë në shesh për një kohë kaqë të gjatë, sidomos, kur asnjeri nga ata, siç thonë, që i qëndruan këtij besimi të kotë, nuk shkoi i arratisur tek Murati dhe as nuk u pa pastaj, gjatë kohës që pasoi, të bëhej më i pasur, kështu që të mund të të shkonte mëndja për ndonjë farë tradhëtie. Dhe, ç'është e vërteta, as që duhet t'i duket kujt e çuditëshme se si dibranët, të shtyrë nga ky besim i tyre i kotë e krejt pa vënd, shkanë në këtë marrëzi dhe kryen një gabim të tillë, sepse ata janë dhe kanë qënë gjithëmonë jo vetëm besimkotë, por edhe heretikë. S'ka dyshim se këto molepsje apo smundje a) janë në mes tyre të lidhura dhe të afërta. Dhe me të vërtetë, e folmja e kësaj gjindjeje është sklavone, por e folmja dhe gjuha e saj shumë e gjerë, siç na e dëshmojnë shkrimtarë nga më të njohurit, është shumë e përhapur dhe e shtrirë në sekte të ndryshme dhe të kundërta. Një palë, d.m.th. nga sklavonët ndjekin kishën e Romës, si dalmatët, kroatinët, karnët dhe polonët; një palë të tjerë gabimet dhe absurditetet e grekërvet, si tribalët, të cilët quhen edhe bullgarë, rutenët dhe shumë nga lituanët; të tjerë kanë çpikur herezi të veta, si boemët, moravët e bosnjakët, b) një pjesë e madhe e të cilëvet imitojnë marrëzinë e manihejvet.

a) D.m.th. të qënurit besimkotë dhe heretikë.

b) Me heretinë e boemëve dhe moravëve Barleti nënkupton Husitizmin, ndërsa me herezinë e bosnjakëve lëvizjen bogumile — patarene.

Me gjithë këtë, kapedani i qytetit a) jepte e merrte me ta, duket ngulur këmbë herë me lutje, herë me dhurata e me premtime; por, kur e pa se ata ishin kokëngjeshur dhe këshillat e tij ishin të kota, mori edhe ai vendimin që i përshtatej gjëndjes dhe thirri disa nga dibranët e nga paria e qytetit dhe, pas një këshillimi të shkurtër, me që koha s'priste, caktuan kushtet e dorëzimit të tyre, të cilat i çmuan as të rënda për vehte, as të papëlqyeshme për armikun. Këto kushte ishin: Rojes t'i jepej mundësia për t'u larguar lirisht me armët e sendet e saj, kurse qytetarët ose të qëndronin në qytet në gjëndjen e mëparëshme, ose të largoheshin, si të dëshironte secili.

Përsa i përket rojës, Tirani nuk solli asnjë kundërshtim, por për qytetarët nuk pranoi që të qëndronin në qytet, kurse gjithë kërkesat e tjera të tyre i mori parasysh dhe u caktoi rreth qytetit vëndet, ku do të banonin. Kështu Otomanit iu dorëzuan menjëherë celsat dhe qyteti i zbrazur.

Qytetarët, që i mbajti dashuria e atdheut dhe malli për vëndin e lindjes, mbetën në vëndet e caktuara për ta, duke ngritur kasollet jashtë murevet. Shumë, që s'e duronin dot zgjedhën armike, lanë gjithëçka kishin dhe shkuan tek Skënderbeu. Ai tradhëtari, që ndohti ujin, qëndroi në qytet pranë armiqvet. Atë e njohën zbulonjësit mbretërorë dhe me gëzim shumë të madh ia shpunë Tiranit në kamp, i cili e nderoi para të gjithëvet me fjalë dhe me dhurata njëkohësisht shumë të mbëdha, edhe më të mbëdha nga ç'i qenë premtuar, si shpërblim të pabesisë së tij. Atij iu dhanë, d.m.th. pesëdhjetë mijë aspra, tri palë rroba të punuara bukur e me çmim të rrallë, pastaj i u caktuan aqë toka e prona, sa që të ardhurat i kalonin të dy mijë monedhat prej ari. Por për shumë pak kohë i gëzoi ai njeri i svetëruar këto sende, sepse, me gjithë që u nderua në sy të të gjithëvet nga Murati me këto dhurata dhe u lavdërua si jo më mirë prej tij, e me gjithë që voziste në mes të barbarëvet i simpatizuar fort prej tyre, pas fare pak ditësh nuk u pa, as nuk u dëgjua gjëkundi. Qe përhapur fjala se Tirani e qëroi fshehurazi dhe e dënoi ashtu siç e meritonte, duke mos patur mjaft besim në karakterin e atij burri, i cili, i shtyrë nga një lakmi e fëlliqur, kish arritur të merrte atë vendim aqë të urryer për të tradhëtuar atdhenë, shokët dhe gjakun e bashkëatdhetarëvet të vet.

Roja dibrane dolli lirisht dhe pa pësuar gjë përmes turmavet armike dhe çadravet të Muratit, sadoqë Mehmeti, djalosh i egër, i cili thuhet se atëhere e kish ndjekur pas tanë në Epir nga dëshira për luftë e për emër, po kundërshtonte me të madhe dhe bënte çmos pranë t'et, që të mos liheshin kështu, për turp të madh të tyre, pa u dënuar armiqtë, vetëm për një dëshirë të kotë që të mbahej fjala e dhënë. «Për më tepër», thoshte, «turqit s'kanë asnjë mësim më të përcaktuar të fesë dhe asnjë porosi më të lashtë të ligjit muhamedan, se sa çfrimin e egërsisë së tyre me të gjitha mënyrat kundër të krishterëvet dhe zbatimin e çdo dënimi mbi ta», e në radhë të parë kundër atyre, nga të cilët patën gjithë ato humbje dhe gjithë ato mjerime, legjone e kapedanë të vrarë dhe pjesën më të madhe të ushtërisë të shkatërruar. «Duhen shtypur», thoshte, «sfetigradasit, për t'u kallur tmerrin të tjerëvet dhe për t'u dhënë një mësim të

a) Perlati.

mirë, që të mos vazhdojnë më një qëndresë të tillë. Nuk është punë për një prijës të ndritur që t'i vijë keq për armiqtë dhe të derdhë lot nga lutjet e tyre: duhen shkuar të gjithë në thikë apo shtënë në pranga, gjersa të na vijë shpërblimi për t'i çliruar».

Me këto Mehmeti, i ri dhe pa funksione shtetërore, e tregoi mjaft mirë se ç'farë plaku e ç'farë perandori kishte për të qënë dikur; mosha e tij tashmë e rrëmbyer ia nxori hapur në shesh ndyrësitë e egërsisë dhe të kërnacërisë së tij. Por këshillat e prapa të të birit s'ia prekën aspak zëmrën plakut; përkundrazi, thuhet se ai e qortoi me këto fjalë: «Për asgjë s'kanë më tepër nevojë vdekëtarët, se sa për t'i qëndruar besës, sepse, po u çduk kjo, as mbretëritë dhe asgjë tjetër s'mund të qëndrojë më këmbë për një kohë të gjatë. Po kështu edhe për një prijës të ndritur, i cili shpreson e endërron me gjithë mënt që të drejtojë punë të mbëdha, është krejt e nevojshme që të jetë me të vërtetë besnik ose të paktën të shtiret për besnik, me qëllim që me këtë mënyrë t'i tërheqë dhe t'i bëjë për vehte zëmrat e njerëzvet. Pabesia dhe egërsia i rrënojnë mbretëritë, qytetet, popujt dhe më në fund i bëjnë keq më tepër vehtes se të tjerëvet. Kush dëshiron që njerëzit t'i qëndrojnë besnikë, duhet t'i bëjë për vehte me anë të mirash e sjelljeje bujare. Me egërsi e urrejtje s'i dilet mb'anë me të nënështruarit, sepse, kur sundohen me mizori, ata kurrë s'kanë për ta mbajtur gjatë zgjedhën e sundimtarit të panjerëzishëm. Zëmrat e shumicës fitohen me anë të butësisë dhe një zgjedhë kaqë të pëlqyer, kur t'u qëllojë, s'kanë përse të mos e pranojnë. Pastaj, çfarë mëkate kanë bërë vetë sfetigradasit, apo ç'farë krimi kanë kryer kundër nderit të pushtetit tonë, në rast se kanë mbrojtur atdhenë, fëmijët, gratë dhe perënditë e tyre shtëpijake? [a] Në rast se i caktuan më në fund vehtes dhe u qëndruan besnikë kushteve t'atilla, që edhe një fitimtar [b] do t'i aprovonte?».

Me t'u larguar dibranët dhe turma tjetër [c] e kundërshtarëve, Murati vuri në qytet një roje të re prej 1200 Janiçarësh dhe gjithë kujdesin e drejtoi në rindërtimin dhe ndërtimin e murevet në ato anë, ku ishin sheshuar përdhe nga goditjet e përdredhorevet. Gjatë kësaj kohe, Skëndërbeu, i cili ishte kthyer më parë nga udhëtimi nëpër krahinë dhe sa po kish marrë lajmin mbi fatkeqësinë e qytetit dhe mbi pabesinë e dibranëvet, po qëndronte tërë inat e në një heshtje pikëllimi në kamp, kur pas pak u duk Perlati bashkë me turmën famëkeqe të ushtarëvet, i pikëlluar edhe ai e i zhytur në trishtim, por edhe më të pikëlluar qytetarët e me lot në sy nga malli i atdheut. Dibranët gjithashtu, me sy përdhe nga ndërgjegja që i vriste për atë gabim aqë të madh, dukeshin të trishtuar si edhe të tjerët. Por, kur u bënë më afër e u ndodhën nën shikimin e kryetrimit dhe kur panë në fytyrën e tij të egërsuar zëmërimin e pamasë, i lëshuan armët për tokë dhe seicili me brez në qafë [ç] i ranë më gjunjë dhe po i kërkonin ndjesë duke qarë për një krim aqë të madh.

Ç'të bënte kapedani aqë zëmërbutë? S'ishte lehtë të dënonte gjithë atë turmë; ai nuk shikonte asnjë arësye tjetër të atij krimi aqë të madh,

---

a) D.m.th. vatrat e tyre, ose: besën e vet, «korat e shtëpisë» etj.

b) **Murati pohon këtu se sfetigradasit nuk u thyen në luftë dhe prandaj s'e quan vehten «fitimtar».**

c) D.m.th. sfetigradasit.

ç) Për t'i treguar se e ndjenin gabimin dhe se e quanin vehten të denjë për varje.

veçse besimin e kotë të atyre njerëzve, të cilët, me dëshpërim të madh në zëmër, po e pohonin tani vetiu gabimin. Këto, pra, e prekën Kastriotin, i cili, pasi i ra inati, u kthye ndaj tyre aspak zëmërthyer e pa vënë dorë mbi njeri, duke u thënë se po ua falte jetën si shpërblim për punën që kishin dalë faqebardhë përpara murevet të qytetit. Sfetigradasvet, secilit sipas shkallës e gjëndjes së mëparëshme, u dha prona të reja dhe shumëve prej tyre grada të ndritura në ushtëri, si shpërblim për atdheun që humbën. Gjithashtu dibranëvet nuk u mohoi asgjë po thuaj nga ato që kërkuan; me gjithë këtë, për t'iu shmangur syrit të shokëvet nga turpi i poshtërsisë që sapo kishin treguar, pak prej tyre qëndruan në kamp. Trimëria dhe qëndresa e Perlatit, në çështjen e drejtimit të punëvet në Sfetigrad, u çmua mjaft si nga Skënderbeu me një fjalë të gjatë, si nga dëshmia e ushtarëvet të pranishëm. Por unë do të mbronja mendimin se Perlati meritonte, ndoshta, më fort të qortohej, se sa të lavdërohej dhe se faji për humbjen e qytetit do të mund t'i hidhej jo mënçurisë, por butësisë së tij të tepëruar, ose më mirë paurtësisë së tij, për shkak se pat lejuar, në një gjëndje aqë të rrezikëshme, që kundërshtarët të vinin në kontakt e të bënin biseda të përbashkëta me ata të qytetit, si të ishin miq po thuaj të njohur. Si rrjedhim, për shkak të shoqërimit të paprerë, ishte lehtë të shtiheshin qytetasit në kurthin e pabesisë. Me gjithë këtë, Kastrioti jo vetëm që e aprovoi me fjalë të larta e plot lavde para të gjithëvet besnikërinë dhe punën e këtij burri, por shoqëroi fjalët edhe me vepra po aqë të denja, duke e nderuar atë, sadoqë ngulte këmbë e s'pranonte, me para, me kuaj dhe me çdo gjë tjetër që është për nder. Kështu Perlati u kthye më shtëpi me nder të madh e me emër edhe më të madh. Ai ishte një kryeprift nga Mati, prej atyre që ata i quajnë Protosingjelë, [a]) ne zakonisht i quajmë popullorçe abatë, burrë shumë i drejtë në jetë dhe me zakone shumë të pastra; dituria e shquar veç kësaj dhe rrjedhëshmëria në të folur bashkë me vitet që i rëndonin, ia zbukuronin virtutet e tjetra këtij njeriu.

Si mbaroi me këto punë, Skënderbeu, me të marrë vesh se Tirani ishte i dhënë me mish e me shpirt në përforcimin e qytetit dhe se barbarët ishin të zënë me veprat e fortifikimit, mori pesë mijë kalorës dhe shkoi atje për të trazuar e turbulluar punët e armiqvet; por, duke mos gjetur asnjë rast për të patur ndonjë sukses, qëndroi e u suall atje dy ditë nëpër pyjet e qafat e malevet, duke vëzhguar se mos mund të shtinte në dorë ndonjë palë barinj apo grurëmbajtës të mbretit. Dhe ushtëria s'u largua që andej krejt pa plaçkë armiku, sepse u zunë shumë kuaj e burra, që endëshin lirisht, si ndodh në një ushtëri të madhe.

Murati, pasi i përfundoi mjaft mirë muret, sipas kohës së shkurtër që kish përpara, dhe pasi futi në qytet, sikur t'ia ndillte qysh tani zëmra rrethimin, grurë dhe sendet e tjera për nevojat e më se një viti, vendosi ta largonte ushtërinë nga Epiri dhe të kthehej në Adrianopojë.

Shumë gënjeshtra janë përhapur në këtë çast, nga fjalë jo mjaft të sigurta, gjersa secili është përpjekur t'i zbulonte planet e fshehta të Tiranit me hamëndje. Një palë thonë se arësyeja e largimit të tij kanë qënë turbullirat hungareze, një palë të tjerë thonë për turbullirat greke,

---

a) Protosingjel: është një titull kishëtar. Në fillim quheshin kështu ata që i shërbenin epishkopit apo hegumenit.

disa për turbullirat e persanëvet, shumë të tjerë pohojnë se dëmet, që pati në Epir, dhe vështirësitë e ndryshme nga ajo luftë e bënë atëhere Otomanin të hiqej nga krahina, me qëllim që të kthehej pastaj për të rrethuar Krujën me një ushtëri e gatitje më të fuqishme dhe më të freskët, mbasi e shikonte se, për atë qytet, duheshin forca më të mbëdha. Unë, nga ana ime, mund të pranoj secilin nga këto mendime, sepse që të gjithë kanë një farë ngjashmërie me të vërtetën; me gjithë këtë, si më të mundëshmin do të besonja atë të fundit, të cilin e ka vërtetuar edhe vetë përfundimi i ngjarjevet, ky dëshmitar mjaft me vlerë. Por edhe diçka tjetër nuk do ta thoshte kush pa vënd, se plakut s'i kish ardhur akoma koha e caktuar nga fati dhe se motrat, [a]) siç shkruajnë lirisht poetët, s'i kishin mbaruar së tjerri gjithë fijet. [b]) Kështu, pra, ditën para një Gushtit mblodhi e nisi përpara me një pjesë të kalorësisë gjithë plaçkat e stremet. Të nesërmen, pasi i vuri gjatë natës zjarrë kampit, u nis edhe vetë pas tyre bashkë me ushtërinë tjetër në kohën, kur sa po kish lindur dielli dhe pas një zhurme që lëshuan me anë të mjetevet të luftës, duke fluturuar të gjithë nga gëzimi dhe duke bërtitur.

Siç e kish zakon nga hera, edhe tani Tirani qëndronte në mes të fuqisë së turmavet, ku, i hipur mbi një kalë të bardhë dhe i rrethuar nga armët e Janiçarëvet, nuk pati kund asnjë pështjellim apo rrezik, sepse ai kishte përpara kapedanin e Azisë, prapa atë të Romës së re; këta, me ushtërinë të radhitur me shumë kujdes, e ruanin dhe s'e linin të pësonte gjë.

Të gjithë pothuaj e pohojnë pa kundërshtim se Murati u largua nga Epiri me një humbje prej tridhjetë mijë njerëzish. Ky numur tregon pakësimin e forcavet të tij në krahasim me numurin e forcavet që pati, kur erdhi. Ai humbi gjithashtu edhe sende të tjera të ushtërisë dhe pjesën më të madhe të flamujvet ushtarakë, të njollosur. Por këto humbje ua bëri edhe më të mbëdha barbarëvet dhe ua përtëriti kërditë e mëparëshme Skënderbeu, duke i fëlliqur rishtas me turp. Ky, kur e mori vesh, me t'u kthyer në kamp, nisjen e barbarëvet, u ra me një herë nga prapa dhe po i ndiqte këmba këmbës me të gjitha forcat dhe flamujt e të vetëvet, që bëheshin tetë mijë kalorës e trimijë këmbësorë, duke korrur pa rreshtur praparojën e tyre dhe duke përpirë, me vdekjen që mbillte pa pushim, gjithë ata që vonoheshin apo mbeteshin prapa për ndonjë fatkeqësi që u ndodhte. Armiku shpesh herë qëndroi e u kthye për të sprapsur me ngulm sulmin e kundërshtarit që s'i ndahej. Atëhere ai ua merrte mëntë atyre që donin të rezistonin, herë duke u shtënë se po ua mbathte, herë duke u tërhequr nëpër luginat më të afërta e nëpër kodrinat fqinje; që këndej delte pastaj pa pritur dhe u hidhej me sulm nga përpara ,nga krahët e nga prapa duke i ndrydhur e duke u shkakëtuar dëme të mbëdha. Kështu vazhdoi për më se gjashtë mijë hapa t'i sulmonte pa pushim e t'i mërziste nga hera e më tepër.

Tirani, i cili s'e duronte dot më gjatë atë turp e kërdi të të vetëvet, urdhëroi Pashën e Romanisë të kthehej prapa bashkë me 30 mijë të armatosur për t'u siguruar të tjerëvet qetësinë dhe largimin pa pengesa,

---

a) D.m.th. fatitë, mirat.
b) Sot themi: s'i qe mbledhur ende lëmshi.

duke e porositur njëkohësisht që, në rast se armiku do të vazhdonte të ngulte këmbë, ta sulmonte me luftë ose ta detyronte të merrte arratinë.

Kastrioti, kur e vuri re këtë gjë, e ktheu ushtërinë e vet pakëzë prapa, me qëllim që të mos vihej në mes të dy ushtërive armike, dhe kështu i lëshoi rrugë gjithë asaj mizërie. Pastaj i tërhoqi forcat e veta në disa lugina e kthesa malesh, ku vendi i dukej i siguruar për të ngritur kampin e për t'i bërë ballë mizërisë armike, sado e madhe që të ishte. Këtu qëndroi për pakëzë kohë në gatishmëri, sikur të kish për të zbritur me një herë në luftë dhe të ndeshej, duke u përleshur, me kapedanin e mbretit. Dhe ai do ta kish bërë, ndoshta, këtë, se e tillë ishte trimëria e tij, por më nj'anë ushtarët ishin të lodhur nga sulmet e pandërprera, e m'anë tjetër s'mund të matej për nga numuri me armikun. Ky numur i pakët i të vetëvet e detyroi kapedanin krenar që t'i flakte planet e veta të guximshme. Prandaj, si për t'u çfajësuar, u kthye nga ushtarët me këto fjalë, që thuhet se i përdorte nga hera në vënd proverbi: «Më mirë të quhet ky vënd i palavdi nga arratia e Skënderbeut se sa nga kryqi i tij.» Ishte bërë zakon, d.m.th. nga tanët, që vëndi, ku binte ndonjë i krishterë, sidomos kur ish burrë i dëgjuar, të shënohej me një kryq. Prandaj ai tha: «Ajo [a] mund të shlyhet me ndonjë lavdi të re. Ky [b], përveç që është i pashëruëshëm dhe kobzi, s'ka për t'i shpëtuar gjithashtu as turpit, as ulurimës dhe as përçmimit të vegjëlisë, sepse njerëzit çdo gjë e masin jo sipas qëllimit, por vetëm sipas përfundimit».

Barbari, kur e pa se Epiroti po vazhdonte të qëndronte në kamp dhe se s'po luante vëndit, ktheu dalë nga dalë ushtëritë e veta dhe, duke lënë armikun, u nis me vrap e jo pa qef për të arritur shokët që ishin duke ecur para tij. Po këtë gjë bëri edhe Kastrioti, i bindur nga ushtarët që i luteshin të mos ngulte më këmbë në ndjekje dhe të mos e mbante më brënda Epirit atë murtajë, që po largohej nga vëndi. Prandaj ky u kthye në Krujë po në atë kohë, kur edhe ai po kthehej në Adrianopojë, duke kaluar për mes Maqedhonisë dhe malevet të tribalëvet. Të dy ishin të pikëlluar, se fati s'u kish ecur e punët s'i kishin mbarë; Tirani veç ishte shumë më i pikëlluar, për shkak se as armikun, për çdukjen e të cilit sidomos ai kishte ardhur, s'e qëroi dot, as suksesi mbi një qytet të vogël nuk i dukej i mjaftë për të vënë në vënd gjithë dëmet e kërditë që pësoi. Përkundrazi, tanëvet ua lehtësonte së tepërmi pikëllimin shpresa dhe besimi që kishin se, me të ikur armiku, mund ta shtinin qytetin përsëri në dorë.

---

a) D.m.th. arratia, turpi.
b) D.m.th. kryqi.

## MARIN BARLETI,

Shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT»,

### Libri i gjashtë

Pasi me ikjen e forcavet armike u qetësua gjëndja e banorëvet të vëndit dhe të gjithëvet u iku shqetësimi nga zëmra, qytetet e keshtjellat kudo i hapën dyert, rojet u dërguan më shtëpi dhe njerëzit u hodhën përsëri në punët e tyre të mëparëshme. Më në fund edhe Skënderbeu i liroi legjionet e veta nga barra e shërbimit ushtarak, me qëllim që të çlodheshin për një kohë të shkurtër dhe të vraponin pastaj të gjithë gati pas dy muajsh për rrethimin e Sfetigradit dhe për t'ua shkulur armiqvet nga duart qytetin e shokëvet. Me gjithë këtë ai mbajti nga forcat e veta dy mijë kalorës dhe një mijë këmbësorë, të cilët i dërgoi në kufitë e Maqedhonisë, për të mbrojtur, si zakonisht, pasuritë e banorëvet të atyre viseve nga plaçkitjet armike.

Ndërsa Kastrioti me këtë pushim e çlodhje kaqë të shkurtër mendonte për mundin e ri të luftës, duke u marrë njëkohësisht në Krujë me një detyrë jo të zakonshme për të, d.m.th. me çështjet civile, purpuratët e tij dhe princët fqinj e fare fisi, që e kishin lëmsh në zëmër se një burrë aqë i dëgjuar po i kalonte gjithë vitet e moshës pa ndonjë filizë e pa fëmijë, (sepse ai ish atëhere dyzetvjeçar e, ndoshta, më i madh, —) po përpiqeshin kush e kush më parë t'i fusnin në mënt idenë për t'u martuar e për të bërë fëmijë legjitimë, duke iu qarë të gjithë së bashku se një gjë të tillë ata e kishin bërë shpesh edhe më parë. E për këtë i thonin se më kot i kish zgjeruar gjer atëhere kufitë e mbretërisë, më kot e kish madhëruar Epirin, në rast se atyre, të cilëvet u kish siguruar për jetë të jetëvet një nder aqë të madh dhe një emër e lavdi trimërie aqë të madhe, nuk do t'u siguronte gjithashtu edhe prijësin e ardhëshëm, përveç se në dëshironte, ndoshta, që bashkë me të të vdiste e të çdukej edhe Arbëria, që bashkë me trupin e një njeriu të shuhej edhe trupi i gjithë mbretërisë. Ai duhej t'ua merrte parasysh dëshirat që u vlonin në zemër njerëzvet të vet, duhej t'ua vinte veshin ankesavet tërë hall të popullit, sepse, sa për prijës të tjerë dhe pasardhës të huaj, ajo gjindje s'mund ta duronte zgjedhën e askujt tjetër, ajo përbuzte çdo zot, përveç atij që do t'i linte ai si mishërim të trimërisë së vet dhe si trashëgimtar nga gjaku i vet. Gjersa fuqia epirote do t'i mbante rrënjët në atë trup, do të kish për ta fat e Zot; për ndryshe, në rast se kryet, që aqë fort ua dëshironte zëmra të bindurvet,

nuk do ta kishin nga fisi i tij, atëhere bashkë me të do të jepte menjëherë shpirt edhe shteti i epirotëvet, do të përmbysej çdo gjë dhe do të ktheheshin epirotët përsëri, si ndonjë tufë e shpërndarë dhënsh, në mjerimet dhe mynxyrat e mëparëshme. a)

Skënderbeu, i cili s'e kishte aspak për zëmër një punë të tillë, sepse i kishte drejtuar me kohë mendimet e veta të larta gjetkë dhe, si t'i kish harruar gjërat e tjera, e kish drejtuar vështrimin më lart se njerëzit b), i mbushur tërë shpresë e vendosmëri për gjithëçka, thuhet se në fillim i hodhi poshtë me fjalë të shuma e plot autoritet këshillat e të vetëvet që po e dëgjonin të heshtur, dhe lavdëroi, nga ana tjetër, me arësyetime jo pavënd, beqarinë, duke thenë se s'kish gjë më të rëndë për njeriun e lirë se sa sundimi i gruas, se, me t'i hyrë në shtëpi ajo kokëçarje, as trupin, as shpirtin s'do t'ia linte më të lirë, se do t'ia pengonte kështu në pjesën me të madhe zgjerimin mbretërisë dhe suksesin në punët që i mbeteshin përpara për t'i bërë. Pastaj, për të mos i lënë me përshtypjen se s'po merrte parasysh ato dëshira aqë të mbëdha të njerëzvet të tij, të përbashkëta dhe të veçanta njëkohësisht, tha se s'kish për të refuzuar asgjë. që ata do ta çmonin se do të ishte për dobi të të gjithëvet dhe për nder të mbretërisë epirote, se do t'i vihej çdo zgjedhe që ata do të dëshironin dhe do ta gjënin me vënd. Me gjithë këtë ai u kërkonte që ta prisnin e t'i falnin vetëm aqë kohë, sa t'u hiqte armiqvet nga duart zotërimin e Sfetigradit dhe të çlironte shpirtin nga ai hall, sepse do të ishte shumë turp për të që të linte shokët dhe njerëzit e gjakut të vet nën zgjedhën armike dhe të bënte dasmë e të merrej me dëfrime. Ata, duke menduar se ua kishte lëshuar mjaft perin, s'kërkuan gjë më shumë; përkundrazi, e falënderuan së tepërmi, sikur t'ia kishin arritur ndonjë gjëje të madhe, dhe e mbushën pastaj gjithë vendin me atë gëzim.

Ndërkaqë, nga rojet që Epiroti pat vendosur pranë kufivet të armiqvet, po vinin çdo ditë fluturimthi lajmëtarë, të cilët njoftonin se viset e barbarëvet ishin shkretuar dhe se rojet e tyre ishin detyruar të merrnin arratinë, se rojës së Sfetigradit gjithashtu i ishin shkakëtuar gjatë atyre ditëve dëme të shuma nga sulmet e parreshtura të kalorësisë sonë, e cila, e fshehur në për pyjet afër qytetit, i shtypte me një herë gjithë ata që dilnin për kullotë apo për ndonjë arësye tjetër. Kështu barbarët, të ngacmuar shpesh, duke shpërthyer në sulm jashtë qytetit, bënë shumë ndeshje të palavdi, sepse tanët, që i trëmbeshin papërshtatëshmërisë së vëndit, s'kishin aqë guxim, sa të përlesheshin rrëzë murevet; përkundrazi, ata shtiheshin se po merrnin arratinë dhe përpiqeshin që ta tërhiqnin kështu armikun në fushë të hapur. Me qënë se atyre të qytetit u shtohej guximi, një ditë treqind prej tyre, nga dëshira për të ndjekur tanët, duallë dhe kaluan përtej rrëzës së malit në një largësi pothuaj sa hedh një shigjetë dhe, pasi u ndeshën me tanët më tepër me tërbim se sa me urtësi, mbetën të vrarë 43, u zunë të gjallë 14, kurse të tjerët ua mbathën këmbëvet. Dhe, sikur të mos kishin vrapuar për t'i ndihmuar e për t'i shpëtuar prej asaj kërdie shokët e

---

a) D.m.th. të sundimit turk, siç ishte para ardhjes së Skënderbeut.
b) D.m.th. mendonte gjëra mbinjerëzore, vështronte shumë lart, jo si njerëzit e zakonshëm.

tyre, që lanë vëndet ku qëndronin, asnjë nuk do të kishte dalë i pacënuar e nuk do të ishte futur në muret. Dhe sikur tanët të ishin treguar të guximshëm apo të kishin pasur më tepër forca, edhe vetë qyteti do të mund të pushtohej lehtë në atë rrebesh e rrëmujë, kur të gjithëvet u kishte hyrë tmeri. Barbarëvet, që u strukën brënda murevet, u hyri pas kësaj një frikë aqë e madhe, sa që s'nxirrnin më as këmbë jashtë. Dhe kështu vazhdonin të qëndronin si të rrethuar nga një fuqi e parëndësishme e tanëvet.

Të gjitha këto u kryen nga ajo pjesë e rojës, për të cilën folëm tani, por pa u këshilluar dhe pa ditur gjë Skënderbeu, i cili s'pat dhënë asnjë porosi të tillë dhe e mbante këtë roje atje vetëm për të mbrojtur të vetët nga sulmet e armiqvet. Por, kur ia shpunë në vesh këtë ngjarje, i pëlqeu aqë fort kjo inisiativë dhe kjo punë e të tivet kryetrimit që s'e kish shokun në urtësi, sa që s'i erdhi aspak keq as për mospërfilljen e madhërisë së pushtetit të tij me atë mënyrë të heshtur, as për shkeljen e disiplinës ushtarake. Përkundrazi, kjo ngjarje e bëri ta shpejtonte disi punën dhe e nxiti edhe më tepër që ta rrethonte qytetin, kur mori vesh se mbretërorët ishin mbyllur brënda nga frika, të mbuluar me turp. Prandaj, pa u vonuar aspak dhe para se të shpallte urdhërin për t'u grumbulluar ushtarët e vjetër e për të mbledhur të rinj, dërgoi treqind kalorës e pesëqind këmbësorë nga ata që i kish atëhere, siç thonë, nëpër dorë, për të ndihmuar shokët në përpjekjet e tyre të guximshme. Bashkë me ta u dërgoi edhe dhurata të shuma me mënyrë personale dhe zyrtare, duke aprovuar plotësisht gjithëçka kishin bërë gjer atëhere dhe duke kërkuar që të vazhdonin edhe pas kësaj si më parë, që çdo gjë që mund të bëhej, ta bënin me sytë katër e të mos i linin ata të qytetit të merrnin frymë, gjer sa të vinte vetë e të mund t'i shtypte të rrethuarit me forca më të mbëdha e me një gatitje të plotë. Pastaj u kthye e u muarr me mbledhjen e forcavet ushtarake dhe brënda pak ditëve mblodhi tetëmbëdhjetë mijë njerës, 8 mijë kalorës e të tjerët këmbësorë. Si u bënë gati mirë të gjitha gjërat dhe u nisën përpara stremet, u nis pas tyre edhe vetë dhe me 22 shtator e solli ushtërinë dhe e vendosi rrëzë mureve të qytetit. Çadrën e vet dhe të kalorësvet e ngriti aqë larg armiqvet, sa të mos kish mundësi të goditej së sipërmi me dyfekë, të cilët mbretërorët i përdornin fort dhe për të cilët Tirani kishte lënë atje ata më të rrahurit me atë punë. Këmbësorët zunë vënd jo larg murevet dhe, që të mos viheshin nën predhat e atyre të qytetit, mblodhën një sasi të madhe trarësh e dërrasash dhe ndërtuan ca si pullaze për ta bërë të pamundur çdo dëmtim.

Epirotët pothuajse të gjithë ishin shigjetarë. Të tjerët, prej race italike dhe gjermane, ishin të pajisur me dyfekë dhe me hagrepë. Nuk mungonin, megjithëse më të zotë në shpatë se sa në hark, edhe ilirkët, të cilët, të tërhequr nga dëshira për plaçkë dhe nga buja e atij rekrutimi, erdhën me shumicë dhe u bashkuan si vullnetarë, pa ndonjë shpërblim me rrogë. Gjatë asaj kohe vinin çdo ditë e më shumë në Epir ushtarë nga të gjitha anët e dheut për të hyrë në shërbim të Skënderbeut, i cili ishte i vetëmi nga të gjithë sundimtarët e krishterë që s'pushonte kurrë dhe që ishte gjithëmonë i zënë me luftë, armik i përherëshëm i turqvet. Prandaj, shumë prej këtyre, të embëlsuar nga plaçka e përditëshme dhe të magjepsur nga bukuritë e vëndit, qëndruan e ngritën atje banesa përngahera, siç i pashë vetë me sytë e mij gjersa punët to-

na s'kishin lojtur binarëvet. Të tjerë dhe më të shumë u kthyen në shtëpitë e veta fort të pasuruar nga plaçka pa hesap që kishin zënë dhe plot me të mira.

Në atë ushtëri bënin pjesë gjithashtu edhe më se pesëdhjetë galë. Këtyre, sipas zotimit të veçantë që kishin marrë për këtë punë të shënuar, u qenë dhenë për t'i drejtuar disa makina më të vogla, me të cilat u bëhej në të vërtetë më fort dëm mbrojtësvet se sa vetë forcomavet a) Tjetër lloj makinash më të mbëdha për rrafshimin e murevet unë nuk shoh të ishin sjellë, sepse rrethimi i qytetit dukej më i volitëshëm me anë të shkallëvet.

Pas këtyre, të rregulluara me këtë mënyrë, mbetej një gjë kryesore mbi gjithë të tjerat, që kishte të bënte me qetësinë e gjithë ushtërisë dhe me vazhdimin më me siguri të rethimit, d.m.th. të mbylleshin gjithë shtigjet për armikun, me qëllim që të rrethuarit të mos mund të kishin ndonjë shpresë për ndihmë dhe të mbusheshin me të armatosur gjithë vëndet, nga ku dyshohej sidomos se do të kalonin kundërshtarët për të turbulluar e prishur rrethimin. Kështu u thirr ajo roja e vjetër dhe një rezervë e re prej tetëqind ushtarësh dhe, pasi iu shtuan këtyre nga një mijë kalorës prej forcavet të pranishme dhe u nda tërë kjo ushtëri më dysh, u dërguan pastaj njera pjesë me Gjergj Strezin e tjetra me Tanushin në vënde të ndryshme për të ruajtur të tjerët dhe për t'u mbyllur atyre të qytetit rrugët e ndihmës.

Të gjitha këto u bënë me kujdes e muarrë fund brënda një kohe të shkurtër. Pastaj kapedani e pa të udhës që të kalonte gjithëkush në detyrat e veta e në punët e sulmit dhe të fillonte furtuna e vërtetë me barbarët, sepse për shtatë ditë me radhë, që kurse erdhën aty tanët, të zënë me përforcimin rreth e qark të kampit dhe me përfundimin e konaqevet, ku do të qëndronin si ushtarë, duke menduar se do ta kalonin atje tërë dimrin, nuk e patën ngarë si duhej kundërshtarin as me ndonjë veprim, as me fjalë. Të grumbulluar tani rreth kapedanit ushtarët i kërkonin që të përlesheshin. Por ai, duke menduar se nuk duhej filluar me asnjë mënyrë nga shpata përpara se të shihej se mos kish mundësi me ndonjë rrugë tjetër, u vuri fre dëshiravet të tyre, gjersa të merrte vesh mirë mëndjen e atyre të qytetit, se gjer në ç'kohë kishin vendosur të ngulnin këmbë në qëndresën e tyre për të mbrojtur muret. Dërgoi, pra, me anën e dy ushtarëve po ato kushte dorëzimi, që populli i Sfetigradit kish pranuar më parë nga Otomani. Barbarët, duke përbuzur me guxim kërkesat e tij, u përgjigjën se qytetin, që e kishin blerë me gjak, mund ta shitnin vetëm me gjak, jo me fjalë. Kështu, ai mund të jepte si çmim për blerje trupat e luftëtarëvet dhe kokën e vet dhe padyshim do ta merrte vesh se a varej besnikëria e tyre nga ai pus uji, si ajo e dibranëvet pak më parë.

Kur e pa se përgjigja që mori s'i sillte asgjë të re apo të pa pritur, (sepse ai e kish parashikuar me kohë se ata kështu do t'i përgjigjeshin), i la më nj'anë llafet për t'u mbushur mëndjen dhe rrëmbeu armët tamam si një kundërshtar i vërtetë, ashtu si e dëshironin qëpari ushtarët e tij. Dhe në mëngjes, me të zbardhëllyer e pasi zbriti rrëzë murevet forcat e veta, u lëshua kundër fshatarëvet rreth qytetit që u ishin

---

a) Fortifikimevet, murevet.

caktuar sfetigradasvet, dhe që me sulmin e parë i shpartalloi dhe u vuri zjarrë. Shumë nga banorët, kur panë tanët, u hodhën menjëherë me shokët e vet të vjetër dhe të një gjaku. Të tjerë, të shpërndarë sa andej këndej rrëzë murevet, mbroheshin nga rojet që ishin vendosur sipër tyre. Gjithashtu edhe ndërtesat, që ishin më pranë qytetit, mbetën të padëmtuara, përveç atyre që ndodheshin afër njëra tjetrës dhe që i përlau zjarri, duke kaluar nga njera tek tjetra. Këtu tërbimi i luftës nuk shkoi më tutje, për arësye se banorët barbarë atje ishin të pakë, kurse të gjithë pothuaj ishin qytetarë të vjetër dhe epirotë, kundër të cilëvet edhe pse ushqenin, me sa dukej, ndjenja armiqësore, prapësëprapi tanëvet ua lidhte duart mëshira, duke i çmuar jo nga gjëndja e tanishme e ndjenjavet të tyre, por nga ajo e mëparëshmja.

Ndërkohë Moisiu, duke parë se ata të qytetit ishin të zënë me mbrojtjen e rrethevet të qytetit dhe me shuarjen e zjarrit nga ajo anë, kishte sjellë pranë portës më të madhe më tepër se tri mijë ushtarë nga më të zgjedhurit dhe, i dhënë me mish e me shpirt pas veprës së vet, po i shtynte luftëtarët, të mbrojtur me breshkore[a]), për të thyer kyçet. Mbretërorët, të cilët ishin mjaft të shumë për të mbrojtur një vënd aqë të vogël dhe mund të ndodheshin kudo pa vështirësi, po përpiqeshin, duke vrapuar me të shpejtë nga njera e tjetra anë, ta ndalonin armikun nga ajo punë, një palë me një sasi të madhe predhash që hidhnin së sipërmi, një palë të tjerë me gurë që mblidhnin e me trarë të mbëdhenj që ua vinin portavet, duke i forcuar nga brënda. Kështu kjo punë mori fund me një humbje të pakët, sepse tanët qëlloi që s'kishin sjellë me vehte shkallë dhe prandaj nuk i vazhduan më provat kundër murevet. Si rrjedhim, të dyja palët e çfrynë urrejtjen vetëm me predha e shigjeta dhe, kur Skënderbeu dha shënjën për tërheqje, lufta mori fund, me gjithëqë Moisiu, i ndezur pak nga furia e luftës, po i nxiste shokët për të sjellë shkallët e mjetet e tjera të sulmit; por kur ndërhyri kryetrimi, të gjithë u prapësuan me njëherë dhe u kthyen në kamp gati si zëmërthyer. Kështu gjatë asaj dite, pasi u ndezën e u hodhën të dy palët në një ndeshje të vogël, luftimi mori fund pa ngjallur asnjë shpresë apo frikë. Atë kohë që mbeti nga ajo ditë Epiroti e kaloi me këshillime të ndryshme, duke kërkuar me të madhe për të gjetur se cila do të ishte mënyra më e mirë dhe cila rruga më e sigurtë që duhej zgjedhur për sulm. Vëndi fort i mbrojtur dhe gati i paafrueshëm ku ndodhej qyteti, veç kësaj roja shumë e fuqishme e Tiranit, e tregonin mjaft qartë rrezikun që i priste ushtarët, sikur t'i hidhte pa menduar mirë dhe i shtyrë nga ndonjë farë tërbimi kundër murevet. Fati, pastaj, që pati pak kohë më parë Murati dhe që u shërbente tani si një shëmbëll mjaft bindës, i bënte tanët që të mos nguteshin t'ia hynin një pune si ajo. Një gjë gjetën fort të udhës të bënin gjatë atyre ditëve, d.m.th. t'i tërhiqnin në luftë ata të qytetit me ndeshje të vogla e me zgjuarësi e dhelpëri shumë të madhe dhe t'i mësonin pak nga pak të dilnin jashtë murevet me shpresë se puna do t'u shkonte mbarë. Me këtë mënyrë edhe forcat e të rrethuarvet do të pakësoheshin pa e ndjerë dhe pa pësuar kërdi të madhe, edhe qyteti do të mund të pushtohej lehtë në atë rrebesh, kur tanët t'i kishin tërhequr pak nga pak barbarët nga mbrojtja e portavet,

a) Kështu kemi përkthyer fjalën latine: **Vinea**, që është një mjet apo makinë ushtarake për mbrojtje, e thurur me dru apo trarë në formë breshke.

duke u shtënë se po merrnin arratinë, dhe kur ushtëria jonë t'u hidhej pastaj me sulm të papritur e t'i vinte përpara, duke u kallur tmerin dhe duke hyrë bashkë me ta brënda. Për këtë gjë, pra, ata u muarrë me shumë zell gjatë gjithë asaj nate dhe rregulluan çdo gjë. Moisiut i u dha një togë prej treqind të rinjsh për të ngacmuar armikun. Zahari Gropa u caktua të zinte pritë me pesëqind ushtarë nga njera anë, kurse Skëndërbeu mori përsipër pritën me një numur të barabartë luftëtarësh nga ana tjetër. Këta të gjithë, duke çfrytëzuar rastin e natës dhe duke u hequr barkazi përmes malit me heshtjen më të madhe që mund të bëhej, zunë vënd ndërmjet atyre kthesave dhe grykave të mbuluara me kaçube pa u marrë vesh nga rojet kundërshtare. Dhe me të vërtetë, këta duallë për në vëndin e caktuar të pritavet nga ana e perkundërt e kampit, nga ku armiku shumë pak e kishte frikën, dhe pasi një palë zjarre i shojtën, një palë të tjerë i mbuluan dhe i bënë të padukëshëm. Gjithashtu këtyre u ndihmoi disi në dëshirën për të mos rënë në sy edhe vetë koha, sepse, gjatë gjithë natës qielli, i rënduar, siç thonë, me shi, toka, e mbuluar me mjergull të dëndur dhe bubullimat që s'kishin të pushuar, ua vrisnin sytë e veshët njerëzvet dhe bënin që t'u shpëtonin rojevet pa vështirësi.

Dibrani bashkë me shokët, pa pritur edhe ai që të zbardhte mirë drita, po u afrohej murevet pa zhurmë, si ndonjë hajdut e me sytë katër në çdo anë; dhe, kur erdh e po sulej mu përpara syvet, po i grishte ata të qytetit për t'u ndeshur me të.

Në qytet s'kishin të gjithë po atë dëshirë e mendim, por më të shumët bërtisnin se duhej marshuar sa më parë kundër armiqvet që ishin rrëzë murevet dhe se nuk duhej lejuar që t'u rrëshqiste nga duart me turp ai rast; përkundrazi, disa e gjënin të udhës që të qëndronin më mirë në qetësi dhe të mos bënin gjë pa menduar mirë. Dhe kështu, për këtë çështje u çfaqën mendime të ndryshme, si pas guximit më të madh që i rrëmbente disa dhe besimit të tepëruar që i shtynte, duke i shikuar punët në sipërfaqe dhe jo në thelbin e tyre, kur edhe këshillat shpëtimtare përbuzen, edhe çdo rast duket se të shpëton për gjithëmonë nga duart, po të jetë se çështjet për t'u kryer shtyhen sa do pak, në bazë të arësyes, për më vonë. Megjithë këtë, fitoi, siç u duk, mendimi i atyre që gjykonin se duhej të qëndronin të qetë. Dhe me të vërtetë, ata nuk duallë, nuk bënë asnjë sulm, por vetëm i qëllonin tanët me predha nga sipër murevet, pa i lejuar asnjeriu që të dilte jashtë portavet.

Tanët, me hark gjithashtu të ngrehur, po vraponin sa andej këndej, herë të grumbulluar tok, herë të shpërndarë, me qëllim që, duke vazhduar ngacmimin, t'i ndisnin ata për të shpërthyer jashtë. Por, kur Moisiu e pa se kjo punë s'po i nxirrte gjë në krye dhe se më tepër kishte rrezik se sa shpresë, gjersa edhe dy ushtarë që humbi dhe shtatë të plagosur nga shigjetat mezi i tërhoqi gjysmë të vdekur, dha shënjën dhe u largua dalë nga dalë nga sytë e armiqvet, duke lënë muret me zëmërim e me turp. Pas tij u nis menjëherë vetë Skënderbeu, duke dalë në shesh së bashku me të gjithë shokët me një farë turpi dhe duke e ndjekur nga pas fort i pikëlluar. Kështu të gjithë këta u kthyen në kamp qull nga shirat e natës dhe me ushtërinë që po çfrynte, duke u bërë qesharakë përpara armikut dhe duke e kënaqur atë për atë ditë. Por Kastrioti nuk e duroi dot më gjatë këtë turp me shpirtin e vet të

prirur për sulm të vërtetë dhe për ta provuar fatin sheshit. Të nesërmen, në orën e katërtë të ditës, pasi hëngrën mir' e mirë dhe u caktuan radhët e detyrat për secilin, Skënderbeu solli në muret për sulmin e parë dhjetë mijë luftëtarë. Të tjerët, një pjesë i la që të ruanin kampin, një pjesë që të mund të vinin të freskët në ndihmë të shokëvet, me qëllim që të mos ndërpritej luftimi me armikun, në rast se ata, të lodhur e të rënduar nga plagët, do të detyroheshin ta linin sulmin për gjysmë.

I pari ia filloi Moisiu me një grusht djelmosha, të armatosur lehtë, dhe për njëfarë kohe po përpiqej, pa derdhur pikën e gjakut, të dilte në krye me anë të shkallëvet, me shpresë jo të kotë se do ta shtinte qytetin në dorë. Dhe me të vërtetë, Skënderbeu, duke i larguar mbretërorët së poshtëmi nga mbrojtja e qytetit me një fuqi të madhe shigjetarësh dhe agreptarësh italjanë, ua bënte më të lehtë ngjitjen atyre që hipnin, kështu që shumë prej tyre, pasi dilnin në majë të shkallëvet, kapeshin e mbaheshin vetëm tek muret dhe luftonin me po atë zjarr kundër mbretërorëvet për zotërimin e qytetit. Gjithashtu ata të qytetit nuk i linin të qetë edhe përdredhoret, të cilat thamë se ishin vendosur nga ana tjetër për rrënimin e forcomavet; dhe me të vërtetë, sadoqë goditjet e tyre nuk i pasonte ndonjë rrënim i madh, prapësëprapi muret haheshin pa pushim dhe rojet pakësoheshin e rralloheshin pak nga pak ndër sy të luftonjësvet. Me të njëjtat goditje të pandërprera të predhavet qëlloheshin dhe dërmoheshin edhe muret, edhe luftëtarët.

Por lufta bëhej më e furishme dhe beteja me të vërtetë më e rreptë në atë anë, ku Zaharia pothuajse me tërë lulen e ushtërisë dhe me gjermanët, që s'dinë se ç'është tërheqja dhe që hidhen mbi shpatat, po rrënonte me çekana e qysqi prej hekuri muret e ndërtuara rishtas. Atje, një palë, të mbuluar nga mburojat e shokëvet dhe nga trinat, po gërmonin themelet, një palë të tjerë pastronin gurët që nxirrnin dhe e kthenin vëndin në formë llagëmi. Barbarët së sipërmi nuk ia arrinin dot që të pengonin aqë, sa kjo punë të mos vazhdohej me ngulm, sepse, me gjithë që shumë prej tanëvet rrëzoheshin poshtë forcomavet nga predhat, të tjerë, pa marrë parasysh fare asnjë rrezik e asnjë frikë, zinin pa pushim vëndin e të vrarëvet, ndërsa pjesa tjetër e ushtërisë ndiqte me sy dhe qëllonte me shigjetat dhe me dyfeqe të ngrehura rojet armike kudo, kështu që ato s'mund të vozitnin pa rrezik nëpër muret. Me këtë mënyrë mbretërorët po e zgjatnin betejën duke qeshur me veprat e tanëvet, sepse gjerësia e murit, që kish bërë Tirani, ishte e tillë dhe grumbujt e gurëvet dhe të dheut, që kishin mbledhur brënda ata të qytetit, ishin aqë të shumë, sa që vëndi ishte i siguruar prej vetiu, pa patur nevojë për ndonjë ndihmë luftëtarësh. Zaharia, me shpresë se do të mund t'i çante diku muret, nguli këmbë në punën e filluar gjer në një farë kohe; por, kur e pa se fuqitë e njerëzvet të vet shkonin kot dhe puna donte një kohë të gjatë, u kthye pa asnjë këshillim tek shkallët dhe filloi t'i hidhte e t'i nxiste ushtarët kundër murevet. Barbarët po e ndiqnin me vëmendje këtë plan të ri të kundërshtarit dhe, duke shtënë me qëllim në punë dhelpërinë, i lanë që të ngjiteshin sa më shumë në majë të murevet. Pastaj, me një mori predhash, që ua lëshuan si breshër, dhe me kapicat e gurëvet, që ua derdhën lehtë me një të shtyrë, i rrukullisën tëposhtë bashkë me shkallët gjer në rrëzë të malit, sepse rreth murevet s'kishte veç se një rryp shumë të ngushtë që ishte shesh, kurse pjesa tjetër e malit, që vinte me njëherë, ishte fund e krye një rrëpirë e hatashme.

I njëjtë pothuaj qe përfundimi edhe në anën tjetër, ku Moisiu bashkë me shokët, duke sulmuar me anë të shkallëvet, i nguli jo një herë mbi muret e gjakosur flamujt epirotë. Ata të qytetit, të tërbuar nga kjo pamje, thirrën për ndihmë rojën e vet, që qëndronte si rezervë pa asnjë frikë rreziku e vdekjeje, dhe, pasi i flakën shkallët tej e tanët pjesërisht i vranë e pjesërisht i shpërndanë, duallë në një kohë fare të shkurtër superiorë, por të dërmuar e gati të mbaruar. Kështu ata ua shkulën të krishterëvet nga duart fitoren dhe kështu u duk qartë se kishte ndryshuar fati pa pritur, se kishin ndryshuar vetë perënditë. a)

Skënderbeu, i tronditur keq nga dhimbja e paduruar prej asaj kërdie të të vetëvet, veçanërisht prej plagosjes së Moisiut, të cilin e dërgoi për t'u kuruar në kamp, pasi mezi kish shpëtuar nga predhat armike, u largua pak nga muret dhe, i mbrojtur nga njera e tjetra anë prej mburojavet të dy ushtarëve, po i ftonte një palë që ta godisnin bashkë me të armikun furishëm me shigjeta, një palë të tjerë të freskët i porosiste dhe i nxiste që të rrëmbenin shkallët e t'u shtinin përsëri frikën atyre të qytetit. Me admirim e thonë se sa shumë armiq qëlloi atë ditë vetëm Skënderbeu! Asnjë goditje pothuaj nga dora e tij nuk shkoi kot.

Për t'i afruar shkallët tek muret, s'e patën zor, por të rrallë ishin tani ushtarët, që guxonin t'i bënin ballë atij rreziku fatal. Po shikonin njeri tjetrin dhe asnjeriut s'i bënin përshtypje shpërblimet e zeza, me gjithë se dhuratat që u premtonte kapedani i tyre për t'i joshur ishin shumë të mbëdha. Kështu betejës, që po shuhej pak nga pak nga të dy anët, i dha fund nata, të cilën po e prisnin si të ngathëtit, ashtu edhe trimat.

Në kampin e tanëvet mbretëroi atë natë heshtja, sepse turpi që patën një ditë më parë dhe kërdia që pësuan tani i bënte të heshtnin. Ata humbën dyqind krerë nga ushtarët më të guximshëm; më se pesëqind u plagosën; por edhe prej këtyre 30 vdiqën pas pak ditësh nga plagët.

Ata të qytetit, me gjithë se edhe prej tyre shumë u groposën në atë betejë dhe një numur fort i madh të plagosurish po rënkonte kudo, prapësëprapi, si fitimtarë që i dhanë dërmën armikut dhe që shpëtuan qytetin, e kaluan atë natë me shakara e me britma të shuma duke çdukur errësirën e natës me zjarre të dëndura dhe duke bredhur tërë gaz nëpër forcomat.

Ndërkaqë Otomani e kishte marrë vesh rrethimin e Sfetigradit dhe ishte fort i mërzitur, sepse po shtrëngohej të rrëmbente përsëri armët, kur sapo mezi kish marrë frymë nga lodhjet dhe sapo kish liruar ushtërinë, sidomos kur ishte më të hyrë të dimrit, kohë fort e papërshtatur për të bërë luftra. Me gjithë këtë, i detyruar nga një farë domosdoje dhe turpi, për të mos lejuar që qytetet e tij të shtypeshin me turp nga armiku, shpalli një vendim të ri dhe, ndërsa lajmet mbi këmbënguljen e Skënderbeut po dëndësoheshin çdo ditë më tepër, urdhëroi që të ripërtërihej gatitja e mëparëshme; njëkohësisht ai mori masat që të ndihmonte sa të ish e mundur më tepër për ta shpejtuar punën, duke dërguar në çdo vënd purpuratë dhe duke përhapur më parë fjalën, se po shkonte në Epir përsëri vetë. Ai e bënte këtë, ndoshta, me qëllim që t'i jepte çështjes më tepër rëndësi dhe t'i prapsonte tanët më lehtë

a) D.m.th. përkrahja e perëndisë etj.

nga rrethimi i qytetit me frikën që do t'u shtinte kështu. Dhe, pa dyshim, zor ta besonja unë si të vërtetë që Tirani, i cili po mbaronte sidomos nga pleqëria, të kish ndër mënd t'ia hynte asaj detyre, veçanërisht në stinë të dimrit, kur edhe puna nuk ish e një rëndësie aqë të madhe, sa që të dukej se do ta dëmtonte, edhe sikur të ndodhte diçka më e rëndë [a]), nderin e perandorisë jashtë masës, apo që s'mund të kryhej nga të tjerë.

Kastrioti, me shpirt të paepur përpara kërdisë dhe fatit të zi që pa tën, po e shkrinte tërë energjinë, tërë zjarrin dhe mënçurinë e vet në dëmtimin e pandërprerë të qytetit. Duke shpënë nën muret herë natën, herë ditën radhët e të vetëvet dhe duke rrotulluar lart e flakur ndërmjet armiqvet zjarre, ai përpiqej t'i kallte tmerrin qytetit me ndonjë pështjellim. Nga ndonjë herë ai dërgonte pak ushtarë, duke i urdhëruar që të mblidhnin kufomat e të vrarëvet dhe t'i sillnin në kamp; me këtë dhelpëri ai përpiqej se mos mund t'i nxiste ata të qytetit për të shpërthyer. Pasi u bënë kot të gjitha këto prova dhe nuk suallë asnjë dobi, qoftë edhe të vogël, gjithë ato dinakëri dhe mjeshtri të kryetrimit, vendosi që t'i jepte fund rrethimit; për këtë ai do ta provonte më parë fatin vetëm edhe me një betejë si do që t'i dilte, sidomos, kur përfundimin e ndeshjes së kaluar dukej sikur e përligjte edhe plagosja e Moisiut dhe plakosja e natës. Kjo në zëmrat e shqetësuara të tyre, që çdo gjë e shpjegonin sipas dëshirës, u ngjallte shpresë për një fat më të mirë.

Të nesërmen, pra, e asaj dite, me të dalë dielli, shpalli me anë të tellallit nëpër gjithë kampin, përveç plaçkitjes së qytetit, edhe shpërblime shumë të mbëdha për fitonjësit, duke ngritur me fjalë sa më lart rëndësinë e asaj pune dhe duke shprehur veç kësaj hidhërimin e vet për poshtërimin e emrit epirot, gjersa tërë ata kapedanë dhe ushtarë të dëgjuar, të sprovuar në sa e sa luftra, po detyroheshin nga një grusht skllevërish të parëndësi të plakeshin për faqe të zezë rrëzë murevet, që i humbën me turp. Gjer kur, më në fund, do ta duronin ata këtë turp dhe gjer kur do ta mbanin përpara syvet në vendin e vet, ndërmjet gjithë atyre qyteteve, kështjellave dhe popujve, atë roje të Tiranit, të mbyllur vetëm brënda muresh të çveshur dhe pa asnjë shpresë tjetër? Çfarë nuk do të bënin nga turpi në vënde të huaja dhe në krahina të largëta? Përse atij armiku, që u kish zënë vënd mu te dera dhe u ishte ngulur mu në zëmër, të mos mund t'i jepnin dru?

Si tha këto fjalë tërë lëndim për turmën e vet, i ndau pastaj forcat dhe, pasi la gjashtëqind ushtarë si roje të kampit, e rrethoi qytetin në formë kurore nga çdo anë, aty ku mali ishte i afruëshëm. Në fillim ndezën njeri tjetrin dhe e ftuan për gjak vetëm me predha; pastaj si u goditën mjaft me këtë mënyrë dhe u bënë flakë nga urrejtja, po gatiteshin gjithë ata më guximtarët që të rrëmbenin shkallët dhe ta sulmonin armikun më për së afërmi. Më se një herë e bënë këtë provë, por më kot, sepse u sprapsën nga ata të qytetit pa mundur që t'i afronin shkallët tek muret. Por më në fund barbari, i mposhtur nga këmbëngulja e tanëvet, që hidheshin mbi hekur e predha mu si luanë të uritur mbi vathën e dhënvet, kur i turren për ta shqyer pa dashur t'ia dinë

a) Kuptohet: se rrethimi i Sfetigradit.-

as për rjetat, as për ndonjë dhelpëri tjetër njerëzore, i lëshoi ca nga ca rrugë furisë aqë të madhe dhe u tërhoq për pak kohë brënda forcomavet, duke i lënë muret në mëshirë të dhunës, nga që i mungonin forcat e predhat për t'u mbrojtur sheshit.

Epirotët, të cilët pak më parë hidheshin me aqë zjarr e tërbim në atë luftë fort të përgjakshme, pa marrë parasysh asnjë rrezik, as vdekjen vetë që u sillej përpara syvet, kur e panë se goditjet e kundërshtarit po ftoheshin dalë nga dalë dhe se muret mbetën të shkretë për pak kohë, duke u trëmbur për ndonjë dredhi dhe duke pandehur se armiku qëndronte i fshehur me qëllim, që të kurdiste ndonjë pusi të hatashme, endeshin andej e këtej më me ngadalë dhe prisnin, duke i shtënë sytë të shqetësuar rreth e përqark më të katër anët, të shuheshin nga ndonjë tmer i sigurt. E ç'nuk bën frika e pusivet? Kështu barbarët patën mundësi dhe kohë të mjaftë të merrnin frymë dhe të kujdeseshin për çka kishin nevojë. Dhe u vu re se shokët e tyre po u vraponin në ndihmë nga çdo anë me një sasi të madhe predhash që u shpinin, duke ua sjellë përsëri në vënd zëmrën dhe fatin njëkohësisht.

Në këtë përleshje ranë shumë nga të dy anët, por më shumë nga tanët dhe do të kishin rënë ndoshta shumë më tepër, sikur të mos e kish tërhequr me të shpejtë shumicën e armiqvet në anën tjetër të qytetit Zaharia ,duke afruar shkallët dhe duke e prerë fitoren në mest. Kastrioti ua kallte tmerin atyre të qytetit së bashku me njësitë e veta herë duke dalë në krye, herë duke kryer punën dhe detyrat e cilitdo prej ushtarëvet të tij, që i hidhte kundër murevet herë me të lutura, herë me të bërtitura. Ato forcat e shigjetarëvet, që ishin vendosur në formë kurore rreth murevet, nuk e lanë asnjëherë vëndin që u ishte caktuar, por qëllonin me goditje të sigurta rojet që endeshin nëpër muret, ndërsa beteja po vinte nga hera duke u shtuar dhe lufta duke u egërsuar.

Ata të qytetit, kur e panë se turma dhe numuri i të vetëvet po rrallohej dhe se këmbëngulja e tanëvet ishte më tepër se diçka njerëzore, duke u trëmbur për fatin e asaj dite dhe duke dashur që ta zgjatnin punën, menduan me njëherë një dredhi: pasi hoqën nga forcomat flamujt e Tiranit, u dëgjuan të bërtisnin nga muret se kërkonin një pushim aq të shkurtër zjarri, sa të mund të flisnin me Skënderbenë. Tanët, sipas urdhërit të kryetrimit, nuk suallë asnjë kundërshtim, por e pushuan me një herë çdo furi të luftës dhe u dhanë mundësi barbarëvet që të flisnin. Atëhere njeri nga më pleqtë prej tyre, pasi falënderoi së pari kryetrimin dhe ushtarët që me aqë bujari po ua bënin qefin kundërshtarëvet për të hequr dorë nga armët, sipas dëshirës së tyre, tha se, me pëlqimin e shokëvet, ai kërkonte vetëm një gjë prej tyre, d.m.th pushimin e betejës për atë ditë, me qëllim që ta kishin së paku atë kohë për t'u këshilluar rreth formulës së dorëzimit, drejt të cilit kishin anuar tani të gjithë me një mëndje e me një zëmër, pa kundërshtim. Të nesërmen, vazhdoi, do të vinin tek ai në kamp lajmëtarë bashkë me disa kushte, që ata do t'i caktonin për vehten e tyre; po të ish se ai do t'i gjënte të arësyeshërn, ata do ta kishin si një gjë shumë të madhe, por jo të papritur, nga shpirtepuria [a]) e tij aqë e shënuar; po të

---

a) Kështu kemi përkthyer këtu fjalën «clementia».

ish, përkundrazi, se ai nuk do t'i pëlqente, ata nuk do të thoshin jo për asgjë që ai do të vendoste dhe as që do t'i kundërshtonin gjykimit të tij. Ata shpresonin se çdo gjë do ta bënin së bashku me të në të mirë të të dy palëvet.

Epiroti në fillim nuk qe aspak i gatëshëm ndaj këtyre kërkesave të kundërshtarëvet, por mendoi, siç e tregoi pastaj vetë puna, se me gënjeshtra të tilla, ata po e shtynin fatin e asaj dite, për të siguruar ndonjë gjë që u duhej apo për të prítur ndihmë nga Tirani. Prandaj i urdhëroi që t'i parashtronin që atë çast kërkesat e tyre; për ndryshe, ai do të vazhdonte të vepronte sipas rregullavet të luftës, duke thënë se këshillimet tërkuzë nuk i shkonin gjëndjes aqë vendimtare. Me gjithë këtë i thyer nga lajkat e zgjatura të armiqvet dhe nga nxitjet e të vetëvet, lëshoi pe pa vështirësi, sidomos, meqë shikonte se me atë shtyrje afati nuk i shpëtonte nga duart asnjë shpresë mjaft e sigurtë për t'u bërë zot i qytetit me forcë. U hoqën, pra, nga qenë e s'qenë flamurët dhe mjetet e rrethimit dhe u suallë në kamp forcat dhe gjithë pjesa e asaj dite bashkë me natën që pasoi kaloi në një heshtje të thellë. Të nesërmen, që në mëngjes, katër nga barbarët, burra të njohur për dhelpëri, të zgjedhur nergut për këtë detyrë, u dërguan e erdhën në kamp me dhurata nga më të rrallat. Ata kishin marrë urdhër të parashtronin kushte t'atilla, që do t'i përbuste çdo i mundur, jo më një fitimtar, por ata ishin porositur njëkohësisht që, kur këto kushte të hidheshin poshtë, t'i zëvëndësonin pastaj me të tjera e prapë me të tjera dhe kështu të bënin ç'mos që të zgjatej koha. U parashtruan, pra, këto kërkesa: të pranonin në qytet qytetarët e mëparëshëm dhe të ndanin bashkë me ta, me të drejta të barabarta, zotërimin e qytetit, ndërtesat dhe fushat e tij. Dhe kështu, pasi të jepej e të mbahej njëkohësisht qyteti, ata do të viheshin nën pushtetin e tij, duke e fishkëllyer krejt emrin e Otomanit, dhe do t'i qëndronin për jetë besnikë. Përveç kësaj, ata kërkonin në emër të komandarit 10 mijë aspra. Tanët, si përgjigje, ia dhanë vetëm të qeshurit dhe menjëherë pastaj shpërthyen nga çdo anë britmat plot zëmërim për të rrëmbyer armët. Me këtë mënyrë dërgata dhelparake e theu qafën bashkë me dhuratat dhelparake dhe me turpin më të madh. Por kjo nuk i bëri barbarët që të hiqnin dorë dhe të mos dërgonin menjëherë si lutës po ata, për të marrë vesh vullnetin e kryetrimit dhe për t'ia lënë gjithëçka gjykimit të tij në dorë. Gjithë ky ndryshim kaqë i madh në ndjenjat e armiqvet dhe gjithë kjo bujari e dyshimtë besimi ndaj tij, sado që e bënin të anonte edhe më tepër për të mos besuar asgjë pa e menduar mirë, prapësëprapi të thënat e tyre iu dukën Kastriotit se nuk duheshin përbuzur krejtësisht. Kështu, pasi u kthye nga ata, u tha se nuk ndryshonte asgjë nga kushtet e mëparëshme që u kish propozuar të rrethuarvet, kur punët e tyre ishin mirë dhe ushtëria e tij e pacënuar. Këto kushte, vazhdonte, të cilat ata i patën quajtur dikur aqë të drejta për sfetigradasit, duhej t'u dukeshin tani atyre fare pak të rënda. Le të mendonin se me këtë ai e kishte lëshuar mjaft perin për ta dhe, në rast se e aprovonin këtë lëshim, atëhere të vendosnin që qyteti të kthehej pa ndonjë mjerim të mëtejshëm; përkundrazi, po të donin që me dredhira të tilla të zgjatnin kohën e të ngulnin këmbë në kokëfortësinë e tyre, athere le të prisnin sa më parë gjithë furtunën e furishme të luftës. Një gjë të kishin të qartë dhe të

ngulur mirë në mënt: se rrethimit asgjë tjetër s'do t'i jepte fund veç se vdekja e të gjithëvet.

Ndërsa barbarët vinin e shkonin, shtirëshin e nuk çfaqeshin, kaluan me këshillimet e veta tri ditë dhe më në fund filloi të dilte në dritë e vërteta. Prandaj më nj'anë dredhitë e zbuluara të atyre të qytetit dhe gënjeshtrat që u duallë qartë në shesh, m'anë tjetër lajmet që po vinin tanimë fluturim mbi lëvizjen e armiqvet dhe ardhjen e Muratit, ia mbushën shpirtin kryetrimit me një mërzi të pazakontë, gjersa u besonte. Ta braktisnin rethimin, do t'ishte një turp i ri për ta, ta vazhdonin, nuk i linte frika e re që u vinte nga prapa shpine dhe ato lëvizje fort të mbëdha. Me gjithë këtë, ai u ndal atje për pak ditë, gjersa të kishte të dhëna më të sigurta për gatitjen, për të cilën flisnin lajmet. Por, si t'i kundështonte fati, u derdh nga qiejt, gjatë gjithë atyre ditëve, një shi aqë i madh, sa që ushtarët s'patën mundësi jo vetëm të bënin përpara drejt murevet, por as këmbë të nxirrnin jasht çadravet. Kur shirat po pushonin, Epiroti, pasi caktoi ditën e nesërme për sulm kundër qytetit, dha urdhër që tu jepnin fund e t'i bënin gati me urtësinë më të madhe të gjitha gjërat. Edhe vetë ai bridhte, pa mbyllur sy tërë atë natë, më të katër anët e kampit, dhe kryente disa detyra te përgjithëshme dhe të veçanta, duke u dhënë zëmër njerëzvet me fjalë të zjarrta dhe duke u theksuar se duhej që ose armiku të dbohej krejt nga Epiri, ose, po të mos merrej qyteti, të mos ktheheshin në kamp; sepse, po të vazhdonte kundërshtari të mbahej për një kohë më të gjatë atje, mbretëria do të dukej një shëmti, çdo gjë nuk do ishte aqë e siguruar. Dhe, që të mos mbetej asnjë mundësi justifikimi për turpin dhe rrezikun që kishin përpara, gjer kur më në fund, do t'i duronin përbuzjet dhe talljet e armiqvet? Kështu, me këto këshilla e kujdesje, kaloi pak nga pak nata dhe po vinte dita. Përpara, pra, se të zbardhëllente mirë drita, Arbërori hoqi nga të katër anët forcat dhe vrapoi fluturimthi rrëzë murevet. Për shkak se toka ishte bërë qull nga gjithë ato shira, ushtarët e kishin zor e s'u qëndronin këmbët gjëkundi. Mjetet dhe shkallët u tërhoqën, siç thonë, me dhëmbë. Por këta burra, të ndezur që më parë, plot urrejtje dhe tërbim, s'donin t'ia dinin as nga vështirësitë, as nga lodhja.

Ata të qytetit, që s'kishin frikë aspak për një gjë të tillë, në fillim u pa se ishin të pakë rreth forcomavet dhe të pakujdesur për çdo gjë; por pastaj i bënë gati të gjitha me një herë dhe me kujdesin më të madh dhe, duke vrapuar të dëndur e duke i shtuar rojet, i patën forcat të mjafta për të prapsur armikun. Pas kësaj, guximi i tanëvet u pa se ra pak dhe hekuri e shpata e armiqvet, që tani dukeshin më për së afërmi, ua mbushën mëndjen që disa gjëra t'i bënin me urtësi dhe jo të gjitha me pasion e tërbim. Kështu ata, duke parë tani me shqetësim se goditjet e armiqvet, që qëndronin sipër murevet, shkonin mbarë, u zinin besë gënjeshtravet [a]), që kishin marrë dhenë. Prandaj, fjalët që s'kishin të pushuar e që vinin njera pas tjetrës, dhe frika aqë e madhe që u kish hyrë në zëmër këtyre njerëzve i bënin që t'u ikënte fare fuqia dhe t'u dukej pothuaj sikur gatitjen e armiqvet, që akoma s'kish filluar, e kishin përpara syvet dhe sikur tirani, i cili ndodhej akoma në Adrianopojë, kishte ardhur në Epir.

---

a) D.m.th. lajmevet se po vinte Murati.-

Këto gjëra i dëgjoi kryetrimi pa u tronditur aspak; me gjithë këtë, i shtrënguar t'i bindej nevojës në atë gjëndje paniku dhe konfuzioni të përgjithëshëm, që ia linte gjithë punën për gjysmë, i ra bories për t'u tërhequr.

Po afronte ora e tretë e ditës, kur ushtarët kishin ngrënë dhe ai dha urdhër të ngrinin çadrat dhe të mblidhnin stremet. Pahisoret dhe përforcimet e tjera të kampit i prishën dhe i dogjën, duke u vënë zjarrë. Urrejtja e turmës nuk do të ish përmbajtur pa shkatërruar pemët dhe të gjitha bimët e tjera frutore në fushë, sikur të mos e kish frenuar furinë e saj të tërbuar Skënderbeu, duke thënë se do të vinte, ndoshta, dikur koha, kur, po të donin perënditë, qyteti mund të rifitohej dhe gjëndja e mëparëshme të vihej përsëri në vënd. Dhe kështu, pa lënë kund thuajse asnjë shënjë armiku [a]), u nis me ushtërinë që s'nxirrte zë fare dhe mori rrugën drejt për në Krujë.

Thuhet se Kastrioti humbi në Sfetigrad më se pesëqind ushtarë dhe ky mendim mua më duket më afër së vërtetës, sepse nuk mungojnë ata që pohojnë se nga ky rrethim ai u largua me një humbje njerëzish, që mezi arrinte në 60 veta. Por kjo është shumë larg së vërtetës, veç se po ta quanin trupin e armiqvet më të përshkueshëm se sa të tanëvet, siç flasin përçart poetët, kur të gjithë pohojnë se, në sulmin e mëparëshëm, pak përpara, u vranë me mijëra turq.

Ishte dita e 26 tetorit, kur ushtëria la rrethimin dhe u kthye në Krujë. Atje ajo s'pushoi pothuajse asnjë grimë por, ashtu siç e donte puna dhe dukej se e kërkonin lajmet e dhëna, u ndanë kapedanët dhe radhët e ushtërisë, u pastrua Kruja nga gjithë njerëzit e pavlefshëm [b]) për moshën dhe seksin, u vendos një roje prej dy mijë burrash pa pakë, epirotë, italjanë, gjermanë, ilirë dhe galë përzier, të bashkuar, me gjithë këtë, me zëmër e të lidhur me shpirt më tepër se ç'mund të thuhet, siç e tregoi pastaj vetë përfundimi dhe fitorja madhështore e qytetit të shpëtuar. Vranakontit, si zakonisht, iu la në dorë me pëlqimin e admirueshëm të të gjithëvet drejtimi i gjithë punëvet në qytet dhe e drejta komandimit. Zor se mund të zgjidhej nga e gjithë ushtëria një i dytë më i zoti për këtë detyrë dhe më i dashur për zëmrat e ushtarëvet. Me të vërtetë, ai ishte shumë i urtë në rreziqe, njësoi i gatëshëm për t'u bindur dhe për të komanduar, i mësuar pastaj që lavdinë ta ndante më fort me të tjerët, se sa ta mbante për vehte. Përveç kësaj, vetë bujaria e fisit, trimëritë e bëra mandej gjatë gjithë jetës dhe hija e rëndë e fjalës dhe e moshës, e bënin edhe më të nderuar për vegjëlinë. Ai, po të ish puna për t'u derdhur kund djersë dhe për t'u gdhirë, premtonte se kish për t'u shuar duke luftuar, me qëllim që mendimi i formuar për të nga gjithë ushtëria të mbetej i patundur. Pastaj u dërguan roje dhe kapedanë në Stellush, në Petralbë dhe në vënde të tjera të përshtatura, dhe u caktuan nga çdo anë një mori e madhe qytetarësh për të mbledhur grurin dhe korrjet e vitit. Por, me qënë se gjatë atij viti punimi i aravet u la, si të thuash, pas dore nga skënderbegasit, për shkak të vështirësivet të pambaruara të luftës dhe të armëvet që s'i lëshonin dot nga duart, me zor ia dollën që të mblidhnin që andej ushqi-

---

a) D.m.th. pa bërë dëme si ndonjë armik.
b) Kuptohet: për luftë.-

me për tre muaj. Me gjithë këtë, ata i siguruan ushqimet nga kolonët [a] dhe tregëtarët venedikas, të cilat thonë se ua suallë fshehurazi, sepse gjatë atyre viteve kishte besëlidhje ndërmjet etërvet dhe Otomanit. Ç'është e vërteta, mua më del se Skëndërbeu ka qënë ndihmuar gjithëmonë me të holla me vetë vullnetin e Senatit, se ka luftuar pothuaj sa qe gjallë nën hijen e Venedikut dhe se e ka lidhur lavdinë e luftavet dhe gjithë triumfet me atë Republikë. Dhe unë e them këtë, sigurisht, jo pa arësye, kur del qartë në dritë nga dokumenta mjaft të reja se ata e bënë atë qytetar nderi dhe e dekoruan me nishanet e pushtetit në atë vënd, siç treguam shkoqur në librin e katërt. Prandaj unë dyshoj se këtu shumë veta do të bien në po atë çudi, në të cilën rashë më parë unë vetë, se nga dolli kjo paqe e Venedikasvet me Otomanin, duke lënë jashtë Skëndërbenë, kur ata kishin më përpara me të marrëveshje aleance dhe sa e sa lidhje miqësore. Por kush nuk do të kish guxuar t'i merrte pa frikë me mënd planet e atyre prijësve aqë fort të urtë? Asgjë s'mund të bënin ata me pasion, asgjë më kot. Ata shtireshin [b] e nuk çfaqeshin, duke iu bindur nevojës, dhe duket se vepruan kështu vetëm nga dëshira për të shpëtuar krishterimin tjetër, sidomos Greqinë, të cilën e shikonin se po rrukullisej me një mënyrë t'atillë, që s'mund të mbahej më më këmbë me asnjë fuqi njerëzore, me asnjë lloj arme. Unë mund t'u them të gjithëvet pa frikë vetëm një gjë që ka të bëjë me këtë çështje, se Skënderbeu s'është qarë kurrë për besnikërinë e venedikasvet, as është penduar për mbretërinë e tyre [c]).

Me të ardhur gruri nga njera e tjetra anë, u mbushën plot gjithë hambarët e Krujës dhe depot e shtetit, duke llogaritur që ushqimet për ushtërinë të mjaftonin si duhej për tërë vitin. Gjithashtu u shtua sasia e përdredhorevet dhe e armëvet të çdo lloji, ndërsa pjesa më e madhe e rojevet u pajis me dyfeqe dhe me agrepë. Kujdesi për makinat u mbeti përsëri galëvet. Këtyre u qe caktuar për gjithëmonë nga Skënderbeu, si në kohë paqeje, si në kohë lufte, një rrogë mujore pesë florinj [ç] secilit.

Pasi u sigurua Kruja, dha urdhër që pjesa tjetër e ushqimevet, që tepëronte, të nxirrej dhe të ndahej nëpër qytetet e tjera. Pastaj, përpara se të merrej me mbledhjen e një ushtërie të re, të cilën ta kishte, si zakonisht, me vehte për të ngacmuar nga ndonjë herë kampin e armiqvet, ai u nis bashkë me Moisinë dhe me pak kalorës për tek forcat që ishin lënë qysh më parë si roje e vëndit, me qëllim që të bënte një inspektim të përgjithëshëm dhe të caktonte vrojtonjësit për të zbuluar planet e Otomanit dhe për të gjurmuar kudo me saktësi. As të ftohtët, as akulli, as toka e mbuluar me dëborë nuk ia shuanin dot flakën atij kryetrimi të papushuar, e as shpenzimet e mbëdha, as mundi i udhëtimevet nuk i shtinin dot frikë. Përkundrazi, ai u bënte ballë nga hera me gaz gjithë detyravet dhe duronte çdo gjë, kur shkonte për të vizituar herë njerin, herë tjetrin qytet, kur endej, i veshur me mallotë bariu, rrëzë murevet të Sfetigradit pa e hequr nga mëndja planin e vet të mëparëshëm, por duke vënë ushtërinë në pritë dhe duke i bërë sytë katër se mos gjënte mundësinë t'ia çkulte Otomanit qytetin nga duart me

a) Fshatarët.
b) D.m.th. se, gjoja, besëlidhjen me turqit e kishin me gjithë mënd.
c) Barleti duket qartë këtu se ua bën qejfin fort venedikasvet.
ç) Dukata.

forcë, apo t'ia rrëmbente me dredhi, siç pat bërë dikur. Prandaj ata të qytetit zor se muarrë ndonjë herë frymë, por, si të rrethuar e pa nxierrë këmbë murevet, nuk e ndërprenë për asnjë çast rojen e zakonshme të ditës dhe të natës.

Ndërkaqë vrojtonjësit ishin kthyer duke sjellë lajmin se mbledhja e ushtarëvet ishte pezulluar, se Tirani e kishte shtyrë mërinë e armëvet për më vonë dhe se e kishte lënë krejt luftën epirote për në stinën e pranverës. Dhe me të vërtetë, kur Murati mori vesh se rrethimi i Sfetigradit ishte hequr, e ndërpreu me gjithë qef gatitjen që sa po pat filluar me aqë zjarr gjatë atyre ditëve, duke ndryshuar vendimin dhe duke nxierrë, me urdhër të shpallur botërisht, një dekret të ri, që gjithë radhët e ushtërisë dhe kapedanët e caktuar për të, të mblidheshin më 15 Mars në Adrianopojë. Ai dëshironte me të madhe që ta mbante të fshehtë nisjen e vet për në Epir dhe të mos e zinte në gojë rrethimin e Krujës. Por puna dukej aqë sheshit nga shënja të vërteta, sa që të gjithë e kishin të prerë dhe ishin krejt të sigurt se në atë luftë ata do të kishin për armik Skëndërbenë.

Kur dëgjuan për planin e Tiranit, edhe tanët muarrë pak frymë dhe sikur u çliruan nga mejtimet. Kështu ata e përgjysmuan me njëherë rojën atje dhe lanë një numur që mezi arrinte në dy mijë njerës, të cilët, me konaqet që ndërtuan si pas mënyrës ushtarake, i bënë ballë kohës së keqe të dimrit sa qe e mundur më mirë; të tjerët i dërguan më shtëpi. Skënderbeu me Moisinë dhe me disa nga të vetët u kthye në Krujë, ku qëndroi për disa ditë, aqë sa i u deshën për t'u kujdesuar që t'i shtoheshin qytetit disa forcoma dhe t'i siguroheshin muret, të ngrënë nga vjetërsia e gjatë, në drejtim të Tiranës. Pastaj, me që s'duronte dot të rrinte pa punë, siç ndodhte nga hera me të, filloi të fluturonte me robe ushtari të thjeshtë dhe me dhjetë e shuma kalorës herë tek mbretthit fqinj e princërit farefis, herë tek kryeparët venedikas, duke i bërë të ditur për rrezikun e madh të luftës që po u kërcënohej dhe duke u dhënë njëkohësisht zëmër me fjalë që ua nguliste fort në mëndje. Por thuajse pjesën më të madhe të atij dimri ai e kaloi nën shatore bashkë me atë rojën në hyrje [a]) të Maqedhonisë. Sfetigradasit [b]) zor t'i shikonje të endeshin përpara portavet, sepse ata i shqetësonte sa s'mund të thuhet dhe ua shtonte frikën vetë afërsia e kampit armik, gjersa çadrat e tanëvet ishin larg së andejmi pak më shumë se 120 stade.

Si kaluan kështu vështirësitë e dimrit, pranvera që po vinte solli me vehte shqetësime shumë më të mbëdha, mundime dhe të zeza për të gjithë dhe për secilin. S'kaloi natë e s'kaloi ditë pa lajme dhe pa letra për Kastriotin. Më nj'anë të arratisurit, që s'pushonin së ardhuri çdo ditë, m'anë tjetër disa barbarë, që s'e harronin miqësinë e vjetër [c]) dhe që i njoftonin kryetrimit planet e Tiranit me shënja jo të errta [ç]), edhe atij ia shtonin kujdesin për çdo gjë që i duhej të bënte, edhe të tjerëvet u shtinin frikën apo u ndisnin zjarrin në zëmër, sipas natyrës së secilit. Por, me qënë se masat për qytetet ishin parashikuar me kohë dhe se nuk ishte bërë ndonjë ndryshim në to, u mbetej vetëm një hall i vogël, të formohej një farë ushtërie për t'i ndrydhur kundërshtarët, kur ta don-

a) Në kufi.
b) Këtu kuptohet se është puna për ushtërinë turke në Sfetigrad.
c) D.m.th. miqësinë që kishin me të, kur ishte pranë Sulltanit.
ç) D.m.th. të njohura.-

te nevoja, si në vënde malorë, si në fushorë, dhe për ta penguar dikur, siç patën bërë sa e sa herë me sukses në rrethimin e Sfetigradit, sulmin kundër Krujës.

Skëndërbeu kishte atëhere pranë nga paria vetëm Moisinë, Tanushin dhe Stresin, sepse të tjerët ishin caktuar me detyra të tjera të domosdoshme dhe ishin ndarë nëpër qytetet. Këta ai i dërgoi me të shpejtë andej këndej për të mbledhur ushtarë, por, me qënë se vëndi ishte si i shkurruar nga burrat dhe pothuajse gjith lulja e rinisë ishte dërguar nëpër qytetet e vëndet e tjera, kaluan shumë ditë me këtë punë. Këndej thonë se Skënderbeu kishte marrë me rrogë në atë luftë shumë nga ata që u ishin shtruar venedikasvet dhe disa nga ata të viseve më të afërta të Dalmacisë, me qëllim që ta siguronin vëndin me forca më të mbëdha. Edhe unë vetë kam njohur shumë nga qytetarët e mij [a]) që kanë shërbyer në kohë të ndryshme nën komandën e tij dhe që kanë lënë po me atë emër [b]) nam të madh e plot lavdi për pasardhësit.

Ndërkaqë Otomani kishte mbledhur në kohën e caktuar pjesën më të madhe të forcavet; por mungonin edhe shumë mijëra akoma për të formuar plotësisht ushtërinë në formën e saj të mëparëshme [c]), sepse gjithësecilin e vononte qoftë largësia e vendevet [ç]), qoftë vështirësia e rrugëvet. Gjersa të plotësohej, pra, gjithë gatitja, ai e harxhoi kohën me sigurimin e sendevet të tjera, të cilat dukeshin të nevojshme për një ndërmarrje aqë të madhe, dhe në radhë të parë me grumbullimin e ushqimevet, sadoqë pjesa më e madhe e ushtarëvet ishin porositur të sillnin ushqime me vehte për shumë ditë, sepse besohej pa pikë dyshimi se armiku jo vetëm që nuk do të linte kokër gruri në fushat e korrura, por do të thërmonte dhe do të prishte edhe vetë kullotën e barin, sa po të merrte vesh ardhjen e tyre. Për rrethimin u gatitën gjithëfarë mjetesh, pothuaj të panumurta, ndërmjet tyre shumë vegla fushore prej hekuri dhe një numur i madh qysqish të hekurta, si edhe disa pllaka të përkulura [d]) gjithashtu prej hekuri, për të hapur, siç dolli në shesh më vonë, llagëme, sepse Tiranit i qe mbushur mëndja se me këtë mënyrë mund t'ia ngrinte mjaft lehtë pusinë qytetit, i cili ndryshe s'mund të shtihej në dorë. Gjithashtu u gatitën shumë makina më të vogla, të cilat mund të mbaheshin me kafshë. Për të derdhur përdredhoret më të mbëdha, kishin marrë metal të papunuar.

Kur u bënë të gjitha gatitjet në mënyrë të mjaftueshme dhe u plotësua numuri i caktuar i forcavet, u bënë, siç e pohojnë të gjithë njëzëri, 160 mijë luftëtarë, përveç tregëtarëvet, punëtorëvet, mjeshtërvet të çdo lloi dhe farkëtarëvet, të cilët thonë se i shkuan pas asaj ushtërie me rrogë nga mbreti prej arkës së shtetit dhe nga dëshira e fitimit, sepse besonin të gjithë që rrethimi i Krujës do të ishte më i gjatë; si rrjedhim edhe qëndrimi i tyre në Epir do të zgjatej më tepër, për arësye se, me qenë që flitej me të madhe në popull për forcomat e qytetit dhe për pozitën e tij të papushtuëshme, Murati

---

a) D.m.th. shkodranë.

b) D.m.th. me emrin si **ushtarë të Skënderbeut**.

c) Duhet kuptuar në formën që kish, kur Murati erdhi për të parën herë në Shqipëri, kundër Sfetigradit.

ç) Kuptohet: nga vinin.

d) Mund të themi: **lopata**

kishte vendosur të mos kthehej në Adrianopojë pa e shtënë atë në dorë.

Më 5 prill, kur gjithëçka ishte gati për nisje, pararoja, [a] që ne e quajmë me një fjalë jo më pak të përdorur, por jo si duhet latine, pararendës, [b] u dërgua në Maqedhoni bashkë me Sebal Zeurenozin [c]), burrë i rrahur në punë të luftës. Në këtë kohë Kastrioti, me të mbaruar së mbledhuri ushtërinë ashtu siç ia donte zëmra, dhe me të vënë nëpër gjithë pyjet e në për grykat e malevet roje, thirri pastaj rojen nga kufitë e armiqvet dhe i bashkoi të gjitha radhët në një. Me gjithë këtë, mua më del se atij iu bënë gjithë-gjithë vetëm tetë mijë njerës, dy mijë këmbësorë, të tjerët kalorës. Me këto forca ai endej sa këtu atje, duke u kujdesur dhe gjithashtu duke këqyrur çdo gjë me kujdes. Të gjithë e dëshmojnë se në atë rrethim Kastrioti nuk pati një numur më të madh luftëtarësh qoftë për mungesë ushtarësh, siç u tha pak më parë, me që dolli nevoja të shpërndaheshin roje në për gjithë ato vënde, qoftë ndoshta, siç ma merr mëndja mua, se e gjënte më të arësyeshme mënyrën që ta gabonte pak nga pak kundërshtarin dhe t'i ruante forcat për çaste të tjera kritike dhe për të papriturat e ndryshme të fatit, gjersa lufta do të bëhej mu në zemër e mu në kërthizë të vendit dhe gjersa dukej se përleshja do të ishte për interesat supreme dhe për shpëtimin e gjithë mbretërisë.

Para se barbarët të sulmonin vëndin, Epiroti u ra me kalë brënda tri ditëve gjithë fushavet e aravet dhe gjithë të mbjellat që kish në ndonjë vënd pjesërisht i thërmoi me ushtërinë që lëshoi, pjesërisht i shkatërroi me zjarr e me hekur. Pastaj, i njoftuar nga lajmëtarë të shpeshtë për afërimin e armikut, i la vëndet fushore dhe u hoq së bashku me gjithë forcat në një mal, që e ka emrin Tumenisht, katërmijë hapa larg Krujës, me qëllim që të merrte vendime sipas nevojës e rrethanavet. Dhe kështu kalorësia e Tiranit hyri në krahinë pa gjetur asnjë pengesë dhe u fut në territorin e Krujës shëndosh'e mirë, pa asnjë vështirësi, dhe atje, pasi këqyri me kujdes gjithë anët rreth e qark qytetit, se ku mund ta ngrinte kampin më me siguri dhe se ku mund të bëhej më i volitshëm sulmi i ardhëshëm kundër murevet, hapi ushtërinë dhe i nguli çadrat në Tiranë. Është kjo një fushë mjaft e gjerë dhe shumë e bukur në të parë, por e përshtatur më fort për drithra se sa për prodhime të tjera, në mes të vetë qytetit të Krujës dhe të qytezës së partinëvet. [ç]

Pa dyshim këtu shumë gjëra më thonë që të parashtroj diçka për zanafillën dhe fatmirësinë e lashtë të kësaj qyteze, dhe në radhë të parë fakti që ajo është e përmëndur edhe në veprat e shkrimtarëvet, gjë që nuk është e panjohur, as u shpëton brezavet të mëpasëm. Përpara luftravet civile të Cezarit dhe të Pompeit, kjo qytezë zinte një vënd mjaft të nderuar në krahinë; vetë gërmadhat e saj dhe vetë gjurmët e sendevet të veçanta lejojnë të shikosh dhe vlejnë të parafytyrosh qartë shkëlqimin e gjëndjes së dikurëshme dhe bujarinë e lashtë të vëndit.

---

a) Termi latin është: praecursores, d.m.th. ushtarët që rendnin të parët ose flamujt.

b) Termi latin është: praecursores, d.m.th. ushtarët që rendnin të parët ose para të tjerëvet. Kështu termi ngjalli dyshime. Barleti ka të drejtë.

c) Më poshtë thuhet: Jeurenozi. — Trajta më e njohur është Evrenozi.-

ç) Me qytezën e Partinëve (emër i marrur nga një vepër e Jul Çezarit), Barleti nënkupton qytezën e prezës. Partinët ishin një fis ilir në Shqipërinë e Mesme.

Thomë se e pushtoi dhe e shkatërroi Cezari, kur mbante të rrethuar në qytetin e Durrësit Pompein dhe senatin romak. Dhe mbeti për gjithëmonë i sheshuar në atë gjëndje gërmadhe dhe as u dukën më pas ndonjëherë gjurmë rindërtimi, përveç atyre që zelli i banorëvet ripërtëriti për nevojat e veta të ndryshme. Mua s'më del që t'i jetë vënë këtij vëndi, as të jetë përdorur për të ndonjë emër tjetër; gjithashtu lashtësia nuk qet në dritë ndonjë themelonjës të sigurt të tij. Por jo pa arësye ne do t'ua a linim edhe zanafillën e themelimit po atyre, (a) gjë për të cilën ta mbush mëndjen edhe vetë emri, edhe dëshmia e të tjerëve, gjersa shikojmë që fisi i Partinëvet numërohet jo ndër popullsitë e panjohura të Epirit. Tani banorët, duke ia ndryshuar emrin, e quajnë Prezë. Si vetë gërmadhat e murevet brënda, si rrethet e gjithë viset jashtë qytezës, janë të banuara: aqë bukuri të pashoqe dhe gjithëçka të mirë gëzon ky vënd. Fisi në fjalë numërohet sot, ndërmjet popullsivet të tjera epirote, nga më luftarakët. Me gjithë këtë, atëhere, për shkak të fjalës që u hap për ardhjen e armikut, gjithë njerëzit bashkë me orenditë e shtëpisë u çvendosën në qytete më të siguruara dhe vëndi mbeti gati i çveshur.

Pasi zuri vënd si duhet ushtëria dhe pasi u rregullua gjithëçka me urtësinë më të madhe për të përbuzur fuqinë armike sado e madhe që të ishte, Sebalia po ruante vetëm ata të qytetit, duke zënë hyrjen e portavet, me qëllim që të mos kish nga t'u vinin ndihma apo ushqime. Për tjetër gjë zor se shënohej ndonjë veprim prej armiku. Dhe kjo, siç kujtoj unë, sepse atij nuk i dukej një punë e mënçur t'i ngacmonte të mbyllurit për përleshje, apo t'i lëvizte ushtëritë e veta drejt murevet, kur, përveç heshtavet e shpatavet, asnjë lloj tjetër arme s'kishin sjellë me vehte, të përshtatur për sulm, as i kish hyrë ndonjë lakmi në zëmër për të shkretuar fushën e për t'i u lëshuar vëndit, sepse ai i dinte mirë fatkeqësitë e të tjerëvet, si të dikurshmet, si ato më të fundit, por mbi të gjitha, sepse edhe vetë Tirani i kish dhënë të njëjtat porosi dhe urdhëra të prera që të mos i jepte kund armikut mundësinë për t'u përleshur, qoftë edhe në rastin më kritik.

Po një arësye e tillë, sigurisht, i mbajti edhe tanët larg përleshjes dhe i detyroi ta shtynin çdo fillim të luftës gjer në ardhjen e vetë mbretit. Dhe me të vërtetë, me gjithë që Skënderbeu ishte nisur bashkë me një pjesë të ushtarëvet për të gjurmuar planet e barbarit dhe për të vërejtur shatorret e tij me qëllim që, po t'i vinte mbarë, t'i sulmonte, prapësëprapi, duke parë nga njera anë numurin e madh të forcavet, (sepse kishin ardhur dyzet mijë, si vitin më parë), nga ana tjetër duke parë urtësinë e admiruar të kapedanit (b) lidhur me vendosjen e kampit dhe me gjithë punët e tjera që i duhej të bënte, duke patur pastaj parasysh frikën që i shtinte nga prapa shpine ardhja e vetë Tiranit, u tërhoq pa bërë asnjë tentativë dhe me heshtjen më të madhe në kamp të vet, me qëllim që të qëndronte atje, gjersa të vinte Murati vetë dhe të hapej e të zinte vënd rrëzë murevet me gjithë gatitjet e tij. Atëhere kish mundësi që të sulmoheshin më lehtë çadrat e shpërndara në një sipërfaqe tepër të gjerë dhe mizëria, siç ndodh, c)

a) D.m.th. «Partinëvet»
b) D.m.th. të Sebalias.
c) Kuptohet: me ushtëritë kur nuk janë në veprim.

e parrjeshtuar, kish mundësi që të ngacmoheshin pa rreshtur kundërshtarët me mësymje të përditëshme, sidomos pas fillimit të sulmit kundër qytetit, kur pothuajse gjithë forca e ushtërisë, duke qënë e zënë me detyrat e ndryshme, do t'i linte mbrojtjet e veta edhe më të ekspozuara për dëmtim.



Ndërsa tanët po peshonin e po hartonin këto plane shpëtimtare, fuqitë mbretërore kishin filluar të vinin për ditë dhe të mbushnin gjithë vëndin rreth e qark me luftëtarë. Tirani bashkë me gjithë ata bujarët dhe me forcën kryesore të burravet i pasoi forcat e paradërguara (a) pikërisht më të dalë të Prillit. Ndërmjet ardhjes së forcavet pararendëse dhe të Otomanit kaluan 20 ditë pa pakë. Por kjo nuk duhet të çuditë ndokënd, sepse, për shkak të ngarkesavet të ndryshme të ushtërisë dhe të stremevet ushtarake, por edhe për rehati të Prijësit, b) i cili ishte plakur tanimë, ata mezi bënin nga pesë milje për çdo ditë.

Barbarët, pasi i hapën radhët e ushtërisë dhe rrethuan qytetin në formë kurore, e mbushën me çadra gjithë vëndin dhe fushat që shtriheshin rrëzë murevet. Shumë zunë vënd më tepër se pesëdhjetë stade larg ledhevet, gjersa një mizëri si ajo s'mund të vendosej ndryshe. Kjo pamje do të mund t'i a trondiste shpirtin cilitdo kapedani apo ushtari, edhe atij më trimit, dhe kujtdo do t'i a merrte mëntë një tmer, mbas mendimit tim, jo i pa arësyeshëm nga rreziku i veçantë, po t'i lëshonte një vështrim atdheut, perëndivet të vatrës, fesë dhe çdo gjëje të nderuar. Me gjithë këtë ata të qytetit, me guxim e shpirt mbinjerëzor, nuk luajtën aspak nga vendosmëria e mëparëshme përpara asaj pamje tmeronjëse dhe pompoze, por muarë që andej një qëndrueshmëri edhe më të madhe lidhur me këmbënguljen dhe besimin e tyre për të mbrojtur nderin dhe lirinë, ashtu siç e patën në mend që më parë, duke matur madhështinë e lavdisë së vet dhe duke peshuar bukurinë e triumfit të ardhëshëm me vetë rrezikun e pazakontë. Prandaj ushtarët, me gëzim të madh në zëmër dhe me sedrën që hanin njeri me tjetrin, u derdhën nëpër mure pa i a kursyer kështu ndihmën njeri tjetrit për gjithëçka duhej gatitur e nxierrë në krye për luftën dhe me zjarret që ndezën për gjithë natën, me britmat dhe këngët e ndryshme, i tregonin armikut përbuzjen e vet. Gjithashtu edhe qytetet e tjerë të Epirit dhe kështjellat e vëndit shumë pak ia patën frikën Otomanit, për të cilin nuk mendonin tani, qoftë kur e dëgjuan, qoftë kur e panë, se vinte

---

a) D.m.th. forcat e Sebalias.
b) Sulltan Muratit.

me aqë nam e me aqë fuqi ,si dikur [a] kundër arbërvet, sepse njerëzit ishin mësuar tani me mjerime dhe vetë të rrezikuarit e vazhdueshëm i kish bërë përbuzës të rreziqevet.

Katër ditë harxhoi armiku me çvendosjen sa andej këndej dhe me përshtatjen e kampit. Pas këtij rregullimi, vrapuan të gjithë pranë tendës së Tiranit, duke i kërkuar që t'u jepte mundësinë për t'u përleshur. Ai s'u lëshoj aspak atë ditë pe, por i mbajti me urdhër të prerë brënda forcomavet, sepse edhe mosveprimi i pazakonshëm i Skënderbeut ia shtonte jashtë masës hallin plakut, se mos mjeshtëri i rrahur gatuante gjatë asaj kohe ndonjë gjë të hatashme. Të nesërmen në mëngjez dërgoi për tek Vranakonti dy lajmëtarë me këto porosi: Po të donte t'i dorëzonte qytetin, do t'i jepej mundësia të largohej i lirë bashkë me rojen dhe me gjithë sendet. Përveç kësaj, i jepte dyqint mijë aspra dhe, po të dëshironte, një vënd të shënuar ndërmjet purpuratëvet të vet. Edhe krutanëvet të tjerë, me qëllim që të mos u vinte rëndë sundimi i tij, ai u jepte gjithashtu zotime pa kursim për gjithëçka kish lidhje me lirinë e tyre të mëparëshme dhe për të mira të tjera edhe me të mbëdha.

Me këto porosi burrat muarrë rrugën drejt për tek porta, e cila është e vetëmja në atë qytet për shkak se rreth e qark anëvet të tjera të tij ndodhet një mal thikë dhe i paafrueshëm. I thirrur, pra, nga rojet komandanti erdhi tek porta në fjalë bashkë me një varg të shënuar shoqëronjësish dhe sigurisht mbretërorëvet, që u kërkonin të bashkëbisedonin me të, nuk u dha lejë të futeshin brenda në keshtjellë, por, pasi i porositë që të vinin më afër, me qëllim që të mund të dëgjonin kështu më mirë njeri tjetrin, u kërkoi të thonin se ç'donin. Por që në fillim të bashkëfjalimit, sapo i dëgjuan, u detyruan të largoheshin pa mbaruar punë, sepse fjala plot zjarr lirie që dilte prej zëmrës fisnike të Vranakontit u ndërpre nga të thirrurat e luftëtarëvet të cilët bërtitnin një goje nga të katër anët: «Me hekur, jo me fjalë i duhet përgjigjur armikut» dhe epshi ushtarak, si zakonisht, nuk u përmbajt dot as nga fëshkëllimat, as nga disa të shara.

Kur ia rrëfyen këto Otomanit, me këtë fyerje të re ia ndezën edhe më tepër zëmërimin e dikurëshëm. Prandaj ai hoqi dorë nga kjo shpresë [b] dhe iu përvesh rregullisht punës së rrethimit. Para së gjithash urdhëroi që të shkrihej ai metali i papunuar dhe të derdheshin prej tij makinat. Kjo punë shkoi gjatë, më se pesëmbëdhjetë ditë. U derdhën dhjetë me madhësi pakëzë të ndryshme, katër me madhësi të barabartë; këto hidhnin gurë me një peshë prej më se gjashtëqind librash, [c] kurse të tjerat prej dyqind. Katër nga këto, bashkë me dy nga më të mbëdhatë, u vendosën atje, nga ku muret vështrojnë Tiranën, në drejtim të Lindjes, të tjerat atje, ku është vëndi i portës, përkundrejt qytetit, sepse vetëm nga këto anë kish një farë shprese për t'u shtënë qyteti në dorë me rrënimin e murevet, me qënë se këto ishin më të afrueshme dhe forcomat, të ndërtuara me punë të njeriut dhe të bëra me dorë të tij, dukeshin sheshit. Këto forcoma, edhe pse ishin shumë të forta, nuk dyshohej aspak se, me atë fuqi të përdre-

---

a) D.m.th. në rrethimin e Sfetigradit (1449).
b) nga shpresa për ta shtënë qytetin në dorë me anë të korruptimit, pa luftë.
c) Një libër ka afro gjysmë kiloje

me aqë nam e me aqë fuqi ,si dikur (a) kundër arbërvet, sepse njerëzit ishin mësuar tani me mjerime dhe vetë të rrezikuarit e vazhdueshëm i kish bërë përbuzës të rreziqevet.

Katër ditë harxhoi armiku me çvendosjen sa andej këndej dhe me përshtatjen e kampit. Pas këtij rregullimi, vrapuan të gjithë pranë tendës së Tiranit, duke i kërkuar që t'u jepte mundësinë për t'u përleshur. Ai s'u lëshoj aspak atë ditë pe, por i mbajti me urdhër të prerë brënda forcomavet, sepse edhe mosveprimi i pazakonshëm i Skënderbeut ia shtonte jashtë masës hallin plakut, se mos mjeshtëri i rrahur gatuante gjatë asaj kohe ndonjë gjë të hatashme. Të nesërmen në mëngjez dërgoi për tek Vranakonti dy lajmëtarë me këto porosi: Po të donte t'i dorëzonte qytetin, do t'i jepej mundësia të largohej i lirë bashkë me rojen dhe me gjithë sendet. Përveç kësaj, i jepte dyqint mijë aspra dhe, po të dëshironte, një vënd të shënuar ndërmjet purpuratëvet të vet. Edhe krutanëvet të tjerë, me qëllim që të mos u vinte rëndë sundimi i tij, ai u jepte gjithashtu zotime pa kursim për gjithëçka kish lidhje me lirinë e tyre të mëparëshme dhe për të mira të tjera edhe më të mbëdha.

Me këto porosi burrat muarrë rrugën drejt për tek porta, e cila është e vetëmja në atë qytet për shkak se rreth e qark anëvet të tjera të tij ndodhet një mal thikë dhe i paafrueshëm. I thirrur, pra, nga rojet komandanti erdhi tek porta në fjalë bashkë me një varg të shënuar shoqëronjësish dhe sigurisht mbretërorëvet, që u kërkonin të bashkëbisedonin me të, nuk u dha lejë të futeshin brenda në kështjellë, por, pasi i porositë që të vinin më afër, me qëllim që të mund të dëgjonin kështu më mirë njeri tjetrin, u kërkoi të thonin se ç'donin. Por që në fillim të bashkëfjalimit, sapo i dëgjuan, u detyruan të largoheshin pa mbaruar punë, sepse fjala plot zjarr lirie që dilte prej zëmrës fisnike të Vranakontit u ndërpre nga të thirrurat e luftëtarëvet të cilët bërtitnin një goje nga të katër anët: «Me hekur, jo me fjalë i duhet përgjigjur armikut» dhe epshi ushtarak, si zakonisht, nuk u përmbajt dot as nga fëshkëllimat, as nga disa të shara.

Kur ia rrëfyen këto Otomanit, me këtë fyerje të re ia ndezën edhe më tepër zëmërimin e dikurëshëm. Prandaj ai hoqi dorë nga kjo shpresë (b) dhe iu përvesh rregullisht punës së rrethimit. Para së gjithash urdhëroi që të shkrihej ai metali i papunuar dhe të derdheshin prej tij makinat. Kjo punë shkoi gjatë, më se pesëmbëdhjetë ditë. U derdhën dhjetë me madhësi pakëzë të ndryshme, katër me madhësi të barabartë; këto hidhnin gurë me një peshë prej më se gjashtëqind librash, c) kurse të tjerat prej dyqind. Katër nga këto, bashkë me dy nga më të mbëdhatë, u vendosën atje, nga ku muret vështrojnë Tiranën, në drejtim të Lindjes, të tjerat atje, ku është vëndi i portës, përkundrejt qytetit, sepse vetëm nga këto anë kish një farë shprese për t'u shtënë qyteti në dorë me rrënimin e murevet, me qënë se këto ishin më të afrueshme dhe forcomat, të ndërtuara me punë të njeriut dhe të bëra me dorë të tij, dukeshin sheshit. Këto forcoma, edhe pse ishin shumë të forta, nuk dyshohej aspak se, me atë fuqi të përdre-

---

a) D.m.th. në rrethimin e Sfetigradit (1449).
b) nga shpresa për ta shtënë qytetin në dorë me anë të korruptimit, pa luftë.
c) Një libër ka afro gjysmë kiloje

dhorevet, mund të sheshoheshin për tokë. Forcomat e tjera të qytetit janë të mbrojtura me një mënyrë aqë të shënuar të natyrës, të rrethuara nga të katër anët prej malit, sa që mund ta mposhtin më së miri, pa ndonjë mjeshtëri nga ana e njerëzvet, këmbënguljen e armikut, sado i madh që të jetë. Kështu atje duket vetëm një kurorë si kulm muresh, e vendosur më fort për ta zbukuruar se sa për ta forcuar vëndin.

Pasi u gatitën këto përdredhore dhe u vunë mbi qerre me rrota, me qëllim që të çoheshin më lehtë në çdo vënd, tërë puna me toj përpara se të hidhnin ushtëritë rrëzë murevet e të përlesheshin për së afërmi me ata të qytetit, u përqëndrua për katër ditë me radhë në rrezimin e murevet nga ato të dy anët, nga të cilat qytetit i u bë një goditje shumë e fortë dhe forcomat u hodhën keqas në erë, duke u rrafshuar pothuajse gjysma e murevet; pjesët e tjera u tronditën aqë fort, sa që dukej qartë se, me shtytjen më të vogël, kishin për t'u rrëxuar. Barbarëvet i u rrit jashtë masës shpresa, kur panë se ishte formuar ai shteg për t'u futur në qytet. Prandaj ata ia filluan grumbuj-grumbuj të bënin gati shkallët dhe mjetet e tjera për sulmin fare të afërt kundër murevet. Veç t'i shihnje! Me një dëshirë, që u ziente në zëmër të gjithëvet, ushtarët po mbanin trarë sa andej këndej, po bridhnin të gëzuar nëpër kamp dhe po ndërtonin me mënyra të ndryshme gjithëfarë veprash mjeshtërore; ata po i hiqnin pothuajse gjithë çadrat e gjithë mjetet e tjera si duke ngrënë sedër, ndërsa secili lakmonte, me një përpjekje të heshtur, ta kishte i pari kurorën murore. Gjithashtu edhe purpuratët e mbretit po përpiqeshin me të madhe që t'i a bënin qefin Muratit më përpara se ç'e priste. Ndër të tjerët, Mehmeti, me zotësi të veçantë mendore dhe me vullnet të paepur, i ndodhej gjithmonë pranë t'et dhe, duke harruar madhështinë mbretërore, si një nga ushtarët e thjeshtë, pa llogaritur as gjumin, as lodhjen, këqyrte dhe shpinte përpara gjithë punën, vraponte pa përtim sa këtu atje, u jepte zëmër me fjalën dhe me shëmbëllën e vet njëkohësisht burravet. Thonë se ai edhe pat premtuar, përveç zotimevet të dhëna publikut prej t'et, një qind mijë aspra për atë që do të futej i pari në qytet dhe do të ngrinte flamurin otoman.

Barbarët e kishin këtë shpirt të zbrazët dhe prej frikamanësh vetëm nga dëshira për plaçkë dhe nga lakmia për lavdi, prandaj edhe më ngathët do ta sulmonin atë që kurrë s'kishin për ta shtënë në dorë. Përkundrazi, atyre të qytetit ua ndiste zëmrat një qëllim krejt i ndryshëm, me një zjarr gjithashtu të ndryshëm. Ata mendonin vetëm shpëtimin e mbretërisë, të atdheut, të shokëve dhe më në fund të mbarë Epirit dhe, duke shikuar se ky shpëtim, bashkë me nderimet më të mëdha që nuk do t'u mungonin nga Skënderbeu, qëndronte në duar të tyre, digjeshin jo vetëm nga një vendosmëri e pabesueshme për çdo gjë, por edhe nga një farë furie dhe tërbimi. Si rrjedhim, me gjithë që muret e prishura dhe të rrënuara u shkaktonin, me vetë pamjen dhe formën që kishin marrë në ato anë, dhëmbje dhe frikë njëkohësisht, prapësëprapi në gjoksin e tyre të zjarrtë mbizotëronte madhështia shpirtërore, që ia hiqte lehtë seicilit nga zëmra hidhërimin ngathës. Ata burra i jepnin zëmër njeri tjetrit dhe ndër të tjerët Vranakonti, duke kaluar nëpër

mes të turmavet dhe duke u shtrënguar duart dhe gjokset e hekurta [a], u thoshte:

«Këto [b] janë kalatë e qytetevet, këto janë forcomat e parrënuëshme të murevet, gurët e palëvizëshëm, binatë e patundura, të lidhura me çimenton më të fortë. Po ç'nder, ç'lavri, ç'fitore do të shpresonim ne prej këtyre, sikur t'i ruanim të paprekura dhe të padëmtuara, duke u fshehur prapa murevet për të na mbrojtur, në vënd që t'i mbronim? Kështu, pa dyshim, edhe frikacakët dinë të luftojnë; edhe tufat e bagëtivet, po t'i mbyllësh në një vathë të siguruar, nuk e përfillin ulurimën e ujqërvet; një lavdi e tillë veç u përket murevet, jo njerëzvet. Kastrioti na e la neve qytetin në dorë që ta mbrojmë, jo që të na mbrojë. Trimëria është e mësuar me rreziqet, e rritur me vështirësitë. Cili lundërtar nuk është i mirë në det të qetë? Ato gjëra që janë të qëndruëshme, qëndrojnë vetiu dhe s'kërkojnë asnjë ndihmë njerëzore, asnjë guximshmëri tonën; prandaj burrat trima u largohen këtyre gjerave, sepse, edhe po t'i mbrojnë, edhe po të mos i mbrojnë, frytin e lavdisë nga to e kanë zakonisht të njëjtë. Përkundrazi, ato gjëra që janë duke u prirur [c], ato duan t'i mbash dhe atje vrapon trimëria. Po e përsërit, ushtarë, atje shkëlqen zjarri i zëmrës, atje shpirti i madhërishëm. Prandaj, krahët e blecuar nga armiku le t'i mbrojë e armatosur e djathta juaj, në vënd të murevet të vdekura le të kundërvihen trupat e burravet trima. Si gra do të luftonit nga majat e murevet të pacënuara; tani që ato u rrafshuan do ta goditni armikun për s'afërmi, duke zbritur pak në një vënd më të përshtatur, do ta çfryni më mirë tërbimin dhe gjithë zëmërimin tuaj. Unë vetë gjithashtu do të kem prova më të shëndosha të trimërisë suaj, si për të gjithë së bashku, si për secilin veçanërisht. Me gjithë këtë, vëndi edhe tani ju ndihmon për bukuri dhe, po ta shikojmë më me kujdes, me rrënimin e tanishëm të murevet zor se duket të na jetë pakësuar kund shpresa e mëparëshme për sukses. Dhe me të vërtetë, vallë, kjo pllajë e malit, megjithëse nuk ngrihet aqë lart sa pllajat e tjera, nuk ju duket mjaft e përshtatur për t'i ndrydhur armiqtë dhe për të mposhtur çdo forcë? E tatëpjeta pastaj, që është aqë shumë e rrezikshme për armikun, nuk do t'jua ruajë juve forcat të paprekura, nuk do t'jua sjellë, si të thuash, në dorë dhe nuk do t'i vërtite bashkë me ju predhat? Kështu ne, në rast se dëshirojmë kërdinë e armikut nga ky rrethim, në rast se mendojmë lavdinë e shënuar dhe emrin e pavdekshëm për jetë nga kjo luftë, duhej ta dëshironim me gjithë zëmër vetë një gjë të tillë, sepse kjo e çarë e murevet do t'i ndjellë barbarët, do t'i tërheqë për t'u ngjitur të armatosur. Dhe ata do të ngjiten shumë më tepër, se sa do të ngjiteshin, po të mbeteshin muret të paprekura, por me siguri që ata do të bien pa asnjë mundim kudo aqë, sa do të qëllojmë ne, mjafton që të mos rrini duar kryq. Në qoftë se ju do të jeni burra, në qoftë se s'do ta harroni lirinë, atëhere ata muret e hedhura në erë do t'jua vënë përsëri në vënd me kapicat e kufomavet të veta. Ç'e pengon fitoren, kapedanë dhe ushtarë trima, ç'e pengon kërdinë e armikut, që kurrë s'do të harrohet? Vetëm nga këto anë mund të sulmohet qyteti prej armikut; gjithë të tjerat ndodhen jashtë rrezikut, s'i trëmben asnjë dhune njerëzore. Prandaj ve-

---

a) Të mbuluara me hekur.
b) D.m.th. «duart dhe gjokset tuaja».
c) Duke u rrëxuar.

tëm këtu kini për ta derdhur mundin tuaj, vetëm këtu ka mbetur puna për ju, këtu kini për të qënë të gjithë, trimëria, zëmrat e përpjekjet e gjithësecilit këtu do të ndodhen. Ç'do të bëni gjithë këta kapedanë, gjithë këta ushtarë kryetrima? Ne jemi shumë më tepër mbrojtës në vënd të një pakice rojesh që do të duheshin. Kështu, pra, duhet të veprojmë, të përpiqemi fort. S'ka dyshim se ne krutanët do t'ia dërmojmë forcat Tiranit dhe do t'ia thyejmë hovin vetëm me një përleshje. Ai do ta lerë qytetin, do të heqë dorë nga rrethimi i filluar kundër dëshirës së perëndivet, kur ta shohë që në krye të luftës gjakun e të vetëvet të skuqë dhenë».

Me këto gjëra, që u thoshte në gjuhë shqipe e italike herë vetë dhe herë me përkthenjës, po i gatiste shpirtërisht njerëzit e vet për sulmin që do të bëhej të nesërmen dhe po i ftonte, duke i nxituar njëkohësisht me fjalë dhe me vepra, që t'i kryenin gjer në fund e me kujdes gjithë detyrat dhe të përballonin gjithë vështirësitë, sa do të mbëdha që të ishin. Kështu ushtarët u ndanë sa andej këndej nëpër punë të ndryshme dhe, ndërsa vetëm me pamjen e tij ndizeshin për të kryer gjithëçka, ia mbërriti nata. Me gjithë këtë, përpjekja e palodhur e komandantit për çdo gjë që duhej gatitur nuk pushoi asnjë çast gjer në rojën e dytë të natës: kohën që mbeti ia fali qetësisë.

Barbarët i kishin mbaruar gjithë gatitjet gjatë ditës dhe natën e kaluan shumë të qetë. Me të vërtetë, në mbrëmje, me të hyrë dielli, u shpall me anë të tellallit sulmi i vendosur kundër qytetit dhe u porositën qartë të gjithë, kapedanët e caktuar dhe radhët e ushtërisë, që të nesërmen, para orës së dytë të ditës, të ndodheshin të gatitur përpara tendës së Tiranit, pasi t'ia kishin bërë më parë shërbimin vehtes. Prandaj ushtarët, pasi u kujdesën për trupin e vet dhe për gjithë gatitjen tjetër, u lëshuan me të shpejtë nga të katër anët, duke i u bindur urdhërit, dhe para kohës së caktuar nga prijësi fluturuan në drejtim të tendës së tij. Atëhere u thirrën atje gjithë ata më bujarët dhe, pasi formuan, si zakonisht, një rreth kurore, po dëgjonin fjalën e Muratit, të zjarrtë më tepër nga ç'ia lejonin fuqitë dhe mëndja e fyshkur prej pleqërisë. Mehmeti gjithashtu, djalosh i gatshëm për fjalë e për punë, nuk e mbylli gojën, por, me të mbaruar i ati, u ngrit si ndonjë i tërbuar dhe, përveç urrejtjes së veçantë kundër epirotëvet, çfryu edhe kundër gjithë Krishterimit me një mënyrë t'atillë, që dukej se për ne kish lindur një nga armiqtë më të egër, si Hanibali dikur për romakët. Edhe kapedanët e tjerë, secili veç e veç, u folën gjithashtu ushtarëvet sa u mërzitën. Ishte duke kaluar ora e pestë e ditës, kur, pasi mori fund gjithëçka dhe pasi hëngri me qetësi mbreti, duallë nga kampi. Kjo kohë mund të quhej mjaft e papërshtatur për t'u hedhur në luftë, veçanërisht për shkak të vapës që përvëlonte; por prijësi e gjeti më të përshtatur këtë orë për arësye, ndoshta, se mos, po të largohej nga kampi natën apo pa zbardhur mirë, i linte rast Skënderbeut për të sulmuar më lehtë çadrat, me gjithë që edhe kështu ai ia kishte frikën. Me t'u dhënë, siç thamë, shënja, duallë me një vrap të gjithë, ndërsa boriet buçisnin me të madhe e burrat bërtisnin dhe po marshonin në drejtim të murevet. Dhe përleshja kish filluar tanimë nga të parët (a), kur një poterë e papritur shpërtheu kudo dhe një drithmë fort e madhe për-

---

a) D.m.th. nga ata që arritën të parët në muret.

shkoi tërë kampin, sepse ishte turrur mbi disa nga çadrat më të fundit të armiqvet Kastrioti me ushtërinë e vet të armatosur lehtë, pasi kish vërejtur me vëmëndje dhe për një kohë të gjatë planet e Tiranit. Rojet, që ishin vendosur atje, e pritën me mjaft guxim sulmin e tanëvet; por kur e panë, pas humbjevet të shuma që pësuan, se s'mateshin dot me ato forca, u shpërndanë sa andej këndej dhe për pak do të kishin lënë nga frika gjithë mbrojtjen dhe çadrat, sikur të mos kishin vrapuar nga çdo anë, duke përtëritur betejën, gjithë ata që ndodheshin më afër dhe të mos i kishin bërë të skuqeshin nga turpi për ikjen e tyre. Tanët s'u turbulluan fare dhe as që lojtën vëndit, por, duke vazhduar fitoren, i pritën edhe më egër me predha dhe i shtrënguan edhe më keq shpatat kundër tyre dhe, pasi vranë më se gjashtëqind dhe i çkulën vëndit nga njeri krah, zunë dy çadra dhe u muarrë gjithë plaçkat bashkë me disa flamuj ushtarakë.

Ndërsa shokët që kishin mbetur në kamp vraponin e bënin ç'mos për ta shuar atë zjarr, Otomanit i vajtën, si zakonisht, lajmet njeri pas tjetrit në kohën që po shtjellonte ushtërinë rrëzë murevet. Plaku, me gjithë se ishte kujdesur shumë që përpara dhe mund të kish besim në forcat e atyre që kish lënë në kamp, prapësëpapi ndrroi mendim dhe dërgoi kundër tanëvet, bashkë me katër mijë luftëtarë, Sheremetin, njerin nga kapedanët e vet, por me ankth në zëmër, sepse thoshte se s'kish gjë që mund t'i kundërshtonte asaj egërsie të tërbuar. I ndezur që më parë nga urrejtja kundër tij, u nis gjithashtu edhe Mehmeti bashkë me rojet e zakonshme të trupit të vet, me gjithë se i ati i thërriste me të madhe për t'u kthyer. Por Epiroti, i cili s'mund të barazohej me numurin e kundërshtarëvet që po vinin, i kishte marrë masat me kohë si për vehte, si për të vetët, duke kthyer flamurët (a) pothuaj përpara se ata të niseshin. Me gjithë këtë Skënderbeu, pasi e harroi vehten nga shkaku i asaj dëshire të zjarrtë për t'u përleshur, u lëshua, siç thonë, menjëherë vetëm përmes armiqvet më të dëndur dhe kur mezi po i çante rrugët e mbyllura nga çdo anë, gati sa s'u shtyp prej tyre, sidomos sepse edhe kalin, edhe atë vetë e kishin lënë fuqitë. Prandaj me zor të madh dolli m'at'anë dhe i shpëtoi tërë një mizërie që po turrej mbi të. Barbarët e ndoqën ndërsa po ikënte, gjersa patën shpresë për ta kapur. Kështu, ushtëria nga njera anë, kapedani nga ana tjetër u çdukën nga sytë e armiqve, që po i ndiqnin, pa pësuar gjë. Si rrjedhim, ushtarët u thirrën në kamp, ndërsa Mehmeti u kthye bashkë me të vetët pranë t'et, i pikëlluar fort, sepse ishte fëlliqur keq prej armikut me dëmin e madh që pësoi kampi; me gjithë këtë ai u zotua botërisht se do të rrinte me muaj të tërë, ditë e natë, roje e pafjetur, gjersa më në fund ta kapte atë bishë me pusitë që do t'i ngrinte; dhe nuk do t'i mungonte as guximi, as urtëria, as fati, në rast se ai do të vazhdonte të ngulte këmbë në marrëzinë e vet për të sulmuar kampin.

Skënderbeu, kur e pa se s'kish më rrezik nga prapa prej armikut, ktheu rrugë dhe mori drejt për tek të vetët, të cilët ishin të shqetësuar për të dhe po e kërkonin kudo me sytë katër, duke u endur sa andej këndej dhe duke dërguar në të gjitha anët ushtarë, se mos e shikonin gjëkundi. Dhe shumë po qanin me lot në sy nga malli për të, që s'po e shikonin prej një kohe aqë të gjatë, dhe ishin të helmuar

a) D.m.th. i ktheu në drejtim të kundërt me ata që po vinin, iku

për Arbërinë, të mbetur ve, për mbretërinë jetime të Epirit, për atë njeri gati hyjnor, të vrarë me aqë egërsi nga barbarët. Prandaj ardhja e tij po thuaj e pashpresuar u solli të gjithëvet një gëzim aqë të madh, sa që përveç gazit dhe këngëvet të ndryshme të vegjëlisë, shumë i shikonje të lanin edhe kushtimet, sepse besonin që ai e pat shpëtimin prej tyre me lutjet që i kishin bërë Perëndisë.

Mburoja e burrit ishte bërë aqë copë e thërrime, sa që mezi njihej, kurse trupi i tij kishte mbetur krejt i padëmtuar dhe i paprekur. Në këtë rast, kjo ngjarje kaqë e hatashme del pakëzë e pabesuëshme. Por unë do t'i lejoja vehtes pa zor që të bindesha për këtë punë, gjersa edhe sikur ky burrë të mos kishte pasur pikën e trimërisë, as të përvojës së armëvet, sigurisht fati, që të mos them Zoti, e ka në dorë të bëjë shumë gjëra të tjera edhe më të mbëdha. Por, ndoshta, ajo që e bën më tepër të dyshimtë këtë ngjarje, është puna se Skënderbeu mua nuk më del të ketë rrëshqitur kurrë vetëm me një mënyrë aqë të paurtë gjatë gjithë jetës dhe trimërivet të veta, kur ka patur kohë për t'u menduar. Në mos po të pranonim për burrat trima, siç bëjnë poetët, ndonjë damar tërbimi, që, kur pushtohen prej furisë së Marsit dhe prej shpirtit luftarak, nuk mund të lirohen aspak nga sundimi i tyre, me qënë se, sigurisht, kur je duke e çveshur shpatën (a), nuk mungon krejt arësyeja, por, kur e mban të shtrënguar (b), atë e drejton vetëm furia. Kështu guximi i shkëlqyer i Horac Koklitit ndër romakët mundi ta përmbante tërë ushtërinë e Porsenës, përsa kohë që ura prapa mbetej e shkatërruar. Edhe tek grekërit laqedemonasi Leonida nuk nguroi të gozhdonte me pak luftëtarë pranë Termopylevet fuqitë e panumura të Kserksit.

Në këtë përleshje humbja nga tanët qe e vogël, mezi dhjetë të vrarë dhe, siç thonë, aqë edhe të plagosur, sepse Kastrioti e bëri sulmin kundër kampit të barbarit vetëm me pesë mijë kalorësit më të shpejtë, që fluturonin si era edhe kur ua mbathnin, edhe kur përlesheshin, ndërsa gjithë këmbësorinë dhe pjesën më pak të zonjën të kalorësisë e la në çadrat. Kështu ato i shpëtuan lehtë çdo goditjeje të armikut.

Tanët, pasi gjetën kapedanin e vet, u kthyen fluturimthi të gëzuar tek shokët. Me gjithë këtë, Skënderbeu nuk kish ndonjë gëzim të madh dhe as që ishte fort i kënaqur me fitoren që sapo korri. Shpirti i tij dergjej i vrarë nga një tok hallesh të mbëdha dhe i turbulluar nga përfytyrimi i të zezavet që shkonte ndër mënd, gjersa të merrte ndonjë lajm për fatin e Krujës atë ditë, sepse, sadoqë trimëria dhe besnikëria mjaft e njohur e komandantit dhe e rojës, pozita pastaj e qytetit dhe vëndi për natyrë i papushtueshëm ia zvogëlonin shqetësimin, prapësëprapi, çasti aqë kritik dhe rreziku i madh nga njera anë, dhe, siç ndodh zakonisht, dashuria e pashteruar për atdheun nga ana tjetër e bënin të kishte frikë pa dashur dhe të shkonte pa rreshtur në mënd shumë gjëra të paqëna.

Murati, me gjithë që sulmin e filluar nuk e ndërpreu krejt për shkak të ngjarjevet që i tronditën kampin, prapësëprapi, para se të merrte përfundimin e asaj përleshjeje, nuk i hodhi në veprim disa mjete dhe sende të tjera, me të cilat ushtarët lëvizin më të siguruar nga rreziqet. Kur e mori lajmin, siç e përmëndëm më lart, atëhere hodhi kundër ar-

---

a) D.m.th. para fillimit të luftimit.
b) D.m.th. në luftim e sipër, kur je duke goditur armikun.

mikut gjithë ata të fundit dhe gjithë mjetet me radhë, duke dhënë urdhër që të vendoseshin rrëzë murevet. Para së gjithash u derdhën gjithëkund rreth e qark shigjetarët dhe ushtarët e tjerë të këtij lloji me armatim të lehtë, të cilët kishin mundësi t'i hidhnin predhat kundër atyre që qëndronin sipër murevet. Jo larg u radhitën përdredhoret më të vogla. Ushtarët e tjerë të turmës, që u vlente më pak lëkura, që i shtroheshin furisë së parë të kundërshtarëvet, po tërhiqnin nëpër mal shkallët dhe mjetet e tjera; pas tyre vinin togje të rinjsh janiçarësh dhe azapësh nga më të gatëshmit, me qëllim që, po të mund t'u afroheshin mjetet në fjalë murevet, të ngjiteshin mbi to e t'u shtinin armiqvet datën nga afër. Këto mjete u radhitën në ato anë, ku hyrja për në qytet dukej më e lirëshme nga e çara e murevet që kishin shkakëtuar makinat më të rënda. Për në anët e tjera nuk menduan shumë, sepse, edhe sikur të kish mundësi që të rrëzoheshin muret andej, zor se mund të bënin ndonjë shaka ushtarët për shkak të lartësisë dhe kthesavet të pakapërxyëshme të malit. Me gjithë këtë edhe nga kjo anë u ngritën disa përdredhore dhe qyteti u godit me të shtëna të dëndura me nj'anë për t'i kallur tmerrin armikut, m'anë tjetër për të rrënuar brënda tij disa ndërtesa private, që dukeshin se mund të dëmtoheshin.

Ata të qytetit në fillim i ranë armikut, që po vinte, me përdredhore për së largu dhe shpesh e shpartalluan, duke vrarë shumë prej tyre dhe duke i shpërndarë të tjerët, dhe do ta kishin bërë ndoshta armikun që të hiqte dorë nga ajo ndërmarrje, sikur kapedanët, që u qëndronin mbi krye turmavet të veta nga prapa shpine, të mos i shtynin qënçe herë me të nxitur, herë me kërcënime dhe nga ndonjëherë me kamxhik e me të goditura. Kësaj këmbënguljeje i shtohej edhe diçka tjetër, që edhe barbarët, me makina të vendosura nergut, s'pushonin së godituri tanët që bridhnin nëpër forcomat me qëllim që t'i largonin, gjersa pararoja dhe turma e skllevërvet, që po tërhiqnin shkallët dhe mjetet e tjera, të bëheshin më afër murevet. Dhe kështu u afruan, me gjithë se jo pa derdhur gjak. Atëhere krutanët, të shpërndarë gjithësecili për në detyrat e veta, filluan të provonin kundër armiqvet nën ta predhat që goditnin më me siguri dhe të çfrynin mërinë e tyre të vërtetë nga afër. Kudo buçiste oshëtima nga britmat dhe shungullimi i armëvet. Zhurma pastaj dhe zëri i borièvet, që vinte e kthehej nga kodrat e afërta dhe që përsëritej shpesh për të ndezur burrat, ua shurdhonte veshët luftëtarëvet. Por, sikurse shkaku i luftës s'ishte i njëjtë, ashtu edhe përleshja nuk ishte e njëjtë. Që në fillim shpresa për ta shtënë qytetin në dorë s'u duk gjëkundi, veçse po t'u sillte fati apo rasti ndonjë gjë tjetër më të madhe. Shkallët u prunë më kot afër murevet, sepse u bënë copë e thërrime bashkë me mbajtësit e tyre dhe mbetën të përplasura nëpër mal. Llumi tjetër i turmës u shpartallua apo ua mbathën të tmerruar, sa po u hyri tmeri në zëmër dhe një si shtangosje në trup. Zor të bënte kush këmbë përpara për tek muret, me gjithë se edhe tek të vetët s'kish për të vënd ku të futej, sepse jo larg ndodhej Mehmeti, emër mizorie për pasardhësit, spektator dhe nxitës i egër, i cili s'lejonte jo vetëm të hidhte kush këmbë për prapa, por as të merrte frymë. Kështu këta të zinj, ndërsa i shmangeshin tërbimit të armiqvet, ndëshkoheshin nga urdhërat edhe më të tërbuara të të vetvet. Në pjesën më të madhe, këta janë të krishterë, të nënështruar

Otomanit, nga të cilët barbarët e kanë zakon të dërgojnë në çdo fushatë me shumicë të madhe, gati të paarmatosur, sepse s'u zënë fort besë. Këta mbajnë mbi supe pothuajse gjithë barrën e kampit, barrën për të mbajtur ujë, për të bërë dru, për të ndërtuar paisoret, stomet dhe forcomat e tjera. Por në kohë të përleshjes, në rast se luftohet në fushë dhe me rrezik të hapët, këta ia hedhin të parët armikut si material për ta grirë, me qëllim që t'i a shpërndajnë dhe t'i a dobësojnë fuqitë. Kur bëhet rrethim qytetesh, këta janë qerret mbartëse të mjetevet, këta lënda e zgjedhur për të mbushur gropat me trupin e vet dhe për t'u bërë si urë për të tjerët. Prandaj, po të veprojnë me ngathtësi për ndonjë gjë, të zotët sillen me ta më mizërisht se armiqtë; ata gjëjnë kështu më fort rast se sa shkak, sepse tërë egërsia e tyre buron nga vetë urrejtja natyrale (a). Unë kam parë vetë shumë të tillë, kur fati i zi e solli të mbanja armët e pafat për të mbrojtur atdhenë, nga kujtimi i të cilit tani përtërihem si për mrekulli, por edhe për të cilin s'mund të shkruanj pa lot në sy. Kur qëndronim përpara forcomavet, ne dëgjonim qarjet e këtyre të mjerëve që të këputnin shpirtin, dhe lutjet që na bënin me zëmër në dorë, duke na kërkuar që të silleshim më butë me ta dhe duke na thënë se ata vepronin si armiq jo për ndonjë qëllim të vetin, as me vullnet të lirë, por për shkak të urdhërit shumë të rreptë të Tiranit; ata hiqnin zvarrë kundër nesh krejt me përdhunë vetëm trupin e vet dhe flamujt e armikut, kurse me zëmër na donin fort, si njerëz që kishin të njëjtat perëndi, të njëjtat faltore, të njëjtat kremtime, edhe pse jo të njëjtët prijës për shkak të vesevet të të krishterëvet dhe të fatkeqësisë (b) së vet. Tanët, megjithëse do të ishte keq në atë orë të zezë të mendonje për ndokënd, prapësëprapi, me sa qe e mundur në një furi t'atillë, s'u bënë gjë shumëve.

Oh! ç'dhëmbje! Më pëlqen të ngre zërin këtu me të madhe dhe të dal pakëzë nga tema: Sundimtarët e krishterë i shikojnë dhe i dëgjojnë këto gjëra prej një kohe shum të gjatë, por as që i bën kujt përshtypje skllavëria aqë e rëndë e shokëvet, prangat aqë të shëmtuara dhe lutjet fort të pikëlluara të tyre, me të cilat kanë mbushur tanimë përsa e sa breza malet, detrat dhe mbarë fushat. Po rrjedh kudo gjaku ynë, po çdukemi pak nga pak dhe s'po e ndjejmë; për vullnet të perëndivet apo më drejtë me veprimet tona kemi rënë në gjëndje të tillë, sa që për turqit tanimë ka më pak vlerë gjaku i të krishterëvet se sa i kafshëvet të samarit dhe, në rast se kjo murtajë (c) do të qëndrojë edhe më me krye përpjetë, atëhere do të arrijë dikur puna që tridhjetë nga ne armiqtë t'i blejnë për një pare (ç). Një gjë të tillë përmëndin shkrimtarët e vjetër për judejtë në kohë të skllavërimit të Jeruzalemit. Me të vërtetë që s'ka ku të vejë më keq për ne. Puna ka arritur në kulm të turpit, sa që, as ne nuk jemi të zotë për të duruar gjëra më të rënda, as vetë mizoria e armiqvet nuk mund të çpikë më tepër të zeza sa kaqë. Por le të kthehemi në temë.

Krutanët, pasi i vranë apo i shtynë gjithë barbarët që sulmuan të parët, dhe pasi hapën portëzën përbri, duallë nj'a 60 veta pothuaj

---

a) Kuptohet: Kundër tyre si të krishterë, pra, në përgjithësi, kundër të krishterëvet.

b) Duhet kuptuar fatkeqësia që kishin rënë në dorë të turqvet.

c) Turqit.

ç) Kështu kemi përkthyer fjalën obolus, një monedhë e vogël antike.

dhe u lëshuan pa pritur kundër armikut, duke i shtënë datën sa s'mund të rrëfehet. Këta ishin të gjithë gjermanë, të përzier me epirotë, që e nxuarrë nga kapedani lejën për të dalë më lutje dhe që bënë përpara jo shumë larg murevet vetëm me dyfeqet që kishte secili. Këta, pasi bënë një kërdi mjaft të madhe në krahasim me numurin e vet, u kthyen menjëherë në qytet, me mendim që të shpërthenin përsëri edhe më me egërsi. Por megjithëse iu lutën mjaft, nuk ia arritën dot që të kishin aprovimin e Vranakontit për të bërë përsëri një punë të tillë. Me gjithë këtë, ata u lavdëruan prej tij dhe u nderuan që të gjithë para shokëvet.

Barbarët, të shtangur me këtë guxim të tanëvet, në fillim u sprapsën pak; pastaj, pasi u mblodhë tok në një vënd sa nga turpi e sa me qëllim po prisnin se mos ata të qytetit që duallë fitimtarë shpërthenin përsëri.

Një kërdi shumë më e hatashme bëhej nga ana e Tiranës, sepse e çara më e madhe e murevet ua bënte njerëzvet më të lirëshme përleshjen. Vëndi atje ishte mbushur me kufoma. Toka sikur gjëmonte nga kërcëllima e atyre që po vdisnin. Me gjithë këtë nuk mungonin nxitjet me ngulm për burrat, që po i qëndronin, të zeztë, rrezikut me një farë furie, për të mos i dhenë armikut shënja dobësie. Forcomat dhe ledhet e qytetit ishin mbushur plot me predha dhe thuajse po merrej drita e diellit nga një re e dëndur shigjetash. Këto u bënë nga turmat e para të Tiranit pa marrë frymë.

Kur mesdita po prirej për nga mbrëmja, thuajse rreth orës së tetë (a), Murati, duke parë se forcat e veta ca ishin vrarë dhe ca raskapitur nga lodhja e madhe dhe se të krishterët po qëndronin më rreptë para forcomavet, ra së pari në dyshim, të hidhte të tjerë, të freskët, në vënd të të lodhurvet dhe ta përtërinte betejën, apo ta shtynte sulmin për një ditë tjetër, se mjaft e provoi fatin për atë ditë dhe vapa e hatashme po ua shkrinte trupin ushtarëvet. Me gjithë këtë, ai u detyrua ta vazhdonte sulmin nga nxitjet e të vetvet, të cilët i thoshin se do të ishte shumë turp t'u a linin fitoren e asaj dite pothuaj të papërgjakur atyre të qytetit dhe të linin të dergjeshin pa shpagim gjithë ato trupa burrash e shokësh nga më trimat, kur s'mbetej më asnjë shpresë për ta shtënë qytetin në dorë. Zjarri i luftës. vazhdonin, nuk duhej shtyrë për më vonë, sepse, kur armiku mësohet, si të thuash, me rreziqet dhe i duron fatkeqësitë, çdo mbarësi vjen më me ngandalë dhe i hiqet filli më kollaj. Po t'u jepej mundësia të rrethuarvet të merrnin frymë, do të kishin kohë më tepër për plane të reja dhe për të bërë çdo goditje. Duhej të vazhdonin, pra, me ushtarë të freskët kundër murevet dhe mbrojtësvet të tyre të lodhur, të cilët, kur ta shikonin atë këmbëngulje, ose do të hiqnin vetiu dorë nga mbrojtja, ose do të përplaseshin nga vetë pesha e trupit të tyre përdhe. Çudi, thoshin, se nga u vinte gjithë ai shpirt atyre njerëzve të humbur, gjithë ajo fuqi trupi, prej një kohe aqë të gjatë!

Kështu, pra, sipas mendimit të tyre, u hodhën kundër murevet fuqi të reja, më të zgjedhura dhe jo më të paka, dhe gjithëçka u përtërit më shpejt se fjala që del nga goja. Dhe vetë fati, ndoshta, do t'i

---

a) Ora e tetë e ditës = pas tetë orë dite.

kish ndjekur pas këta burra në përpjekjet e tyre, duke i braktisur fitimtarët, sikur ata të qytetit, aspak më të ngathët, të mos kishin patur të njëtin kujdes për punët e veta. Dhe kështu, duke vënë përballë forcash të freskëta forca gjithaqë të freskëta, e ruajtën nderin që kishin fituar njëherë dhe krejt fitoren. Barbarët hidheshin si egërsira të tërbuara mbi predhat, veçanërisht pranë portës, dhe me gjithë që rruga e ngushtë me zi i nxinte dy kalorës, ata vazhdonin t'u turreshin kaluar vetë murevet dhe ta goditnin portën me heshtë. Por gjithë kjo ishte më fort një mospërfillje tepër e marrë e jetës, për t'u qortuar, se sa një guxim për t'u lavdëruar, sepse, për shkak të saj, u ngritën kudo aqë shumë kapica kufomash të tyre, sa që të gjithë e quanin Vranakontin një profet të pagabuar.

Plaku, duke mos e duruar dot më gjatë një pamje aqë të vajtuëshme dhe një kërdi aqë të madhe të të vetvet, dha shënjën e tërheqjes. Muret u braktisën menjëherë, armiqtë u lanë, mëria e filluar dhe zjarri i luftës nuk mbajti kërkënd. Kështu, kjo shënjë pritej nga të gjithë me padurim. Por as për tanët pushimi i zjarrit nuk qe i pa pëlqyer, sepse lodhja dhe vapa, etja dhe uria, nga që armiku i zuri më të shumët pa ngrënë, ua kishte shkundur fuqinë burravet. Prandaj pjesën që mbetej të ditës dhe natën që po vinte ia falën qetësisë dhe kujdesit për trupin. Edhe Kastrioti u bë shend e verë atë natë nga lajmet që i vinin fluturim prej çdo ane për fitoren krutane. Përfundimin fatbardhë të asaj dite ai ua bëri të ditur pastaj princërvet dhe popullsivet fqinje.

Armiqtë qenë fort të pikëlluar gjatë atyre ditëve, sepse s'durohej kollaj humbja që patën në atë betejë, më se 8 mijë njerëz të çdukur. Atyre të qytetit fitorja u kushtoi pak gjak. Murati thonë se, i mbyllur në çadër, e mbajti parinë e të vetëvet për dy ditë të tëra me këshillime të ndryshme. Më në fund, hidhërimi i Mehmetit në mes të të tjerëvet [a] ishte disi për t'u shënuar, sepse natyra e tij tëpër e zjarrtë dhe mosha e re ua kthente tërë pikëllimin atyre që kish përballë në tërbim. Prandaj, i etur për shpagë, s'i kursehej as mundit, as gjumit dhe s'pushonte së shkuari kudo dhe së këqyruri ushtërinë, veçanërisht në atë anë, nga ku kishin sulmuar pak më parë tanët; atje kish vendosur radhët e ushtarëvet më me zëmër dhe kish ngritur pusira gjithëfarësh dhe shpesh gdhinte edhe vetë, me qëllim që, po t'i sillte fati ndonjë rast të mbarë, të mos e linte t'i shkonte nga duart, por, pasi ta shtypte Skënderbenë dhe të dërmonte ushtërinë e tij, ta çlironte më në fund shpirtin nga ai hall dhe ta shtinte i lirë gjithë Epirin në dorë. Por këtë shpresë të tij e bënë të shkonte kot planet plot mënçuri të kryetrimit, i cili i merrte vesh mirë të gjitha si nga të arratisurit, si nga zbulonjësit që dërgonte për ditë; kështu ai ndënji ca ditë pa bërë gjë dhe me këtë ndërprerje e dërmoi armikun. Por, me që s'e duronte dot një pushim kaqë të gjatë dhe me që mendoi të ngrinte edhe vetë një kurth, me të cilin të kapte ata njerëz aqë të palodhur, mblodhi një natë plaçkat në heshjen më të madhe dhe i shpuri forcat në një vënd, të cilin banorët e quajnë Muntikël dhe nga i cili çadrat e armikut mund të sulmoheshin fare lehtë. Në Tumenisht la vetëm pesëqind kalorës bashkë me Tanushin dhe me Moisinë, të cilët, pasi bëri lloga-

a) Kuptohet, të atyre që merrnin pjesë në mbledhje me Muratin.

rinë e kohës dhe të rrugës dhe pasi u çfaqi planet e veta, i porositi që, gjatë natës që po vinte, në kohë të rojës së dytë, ta bënin sulmin kundër kampit të Tiranit prej asaj ane, nga e cila patën shpërthyer pak më parë, dhe sapo të hynin në vijën e parë të tij, të largoheshin duke ikur të shpërndarë, pa i dhenë me asnjë mënyrë armikut mundësinë për t'u përleshur. Ai vetë gjithashtu, pasi rregulloi dhe sistemoi çdo gjë në Muntikël dhe pasi la atje gjithashtu për roje të kampit me zi treqind burra, mori ushtërinë dhe u nis natën e caktuar. Ndërmjet ardhjes së tij dhe të Moisiut kaloi pak kohë, sepse Kastrioti shpërtheu, duke përfituar nga rasti, andej nga ia kishin frikën fare pak, pasi ndjeu më parë poterën që u bë nga ajo anë dhe pështjellimin që tmerroi gjithëçka nga ajo lëvizje. Kështu, në kamp mbretëronte kudo pasiguria dhe një dridhmë shumë e madhe u hyri të gjithëve, ndërsa një palë po vraponin këndej një palë andej për të sprapsur sulmet e armiqëvet; të tjerë po zgjonin shokët, duke bërtitur me të madhe se ishin të rrethuar nga çdo anë prej armëvet të kundërshtarëvet. Por Moisiu sa u shtiu pak frikën, pa u bërë dëm fare, sepse ushtarët e vendosur atje që më parë nga Mehmeti, i vunë kollai përpara, sidomos me që ikënin me dëshirën e vet. Nata nuk i la t'i ndiqnin pas, mbasi ishte edhe frika e madhe dhe e përherëshme e pritavet. Një dëm shumë të madh u solli Skënderbeu dhe u shkatërroi gjithë kampin me zjarr e me hekur. Me gjithë këtë, ky turpërim nuk vazhdoi më gjatë, për shkak se po vraponin tok një mizëri shumë e madhe njerëzish dhe po i largonin nga kampi tanët,të cilët kishin frikë t'i provonin forcat e gjithë asaj mizërie në fushë të hapët (se lufta bëhej në Tiranë). Por barbarët nuk bënë asgjë të shënuar gjatë sprapsjes së tanëvet, jo vetëm sepse nuk sulmuan, kur po tërhiqeshin, por edhe sepse Kastrioti, ky luftëtar me sytë katër, e kish vendosur gjithë këmbësorinë bashkë me treqind kalorës, për çdo të pritur, jo larg prapa shpinës. Dhe kështu, i pritur me gëzim e brohori të madhe prej tyre, vazhdoi rrugën, pa ndalur aspak, gjatë gjithë natës që mbetej.

Zor se më del që ai t'i a ketë arritur ndonjë herë kundër armikut një fitoreje me më pak gjak se sa kësaj here. Thuhet se asnjë s'u vra, por as që u plagos. Përkundrazi, barbarëvet ua la kampin plot me plagë, me lot e me rënkime dhe thuajse, përpara asaj kërdie, u harrua mynxyra krutane. Asnjeri s'guxonte të hapte gojën apo të shtronte ndonjë farë plani përpara Tiranit, sepse gjithë këshillimet e tyre, të mëparëshmet dhe të fundit, i kish hedhur poshtë me turpin më të madh vetë përfundimi. Me gjithë këtë ata u lëshuan me vrap për të qarkuar rreth e rrotull kampin dhe për ta siguruar me përdredhore, ashtu si e patën provuar shumë mirë një vit më parë në praktikë në rrethimin e Sfetigradit. Me këtë mënyrë mendonin se armiku do të hiqte dorë nga sulmet e tilla. U suallë, pra, shumë përdredhore nga më të voglat që ishin vënë për kundër murevet dhe u vendosën rreth çadravet, siç u pa më e udhës. Me gjithë këtë, pjesa më e madhe mbeti në vënd, si edhe më parë, ku sillnin më tepër dobi, sepse çadrat ishin aqë shumë të shpërndara dhe të veçuara me intervale midis tyre për shkak të vapës së tepërt dhe të pengesës së kafshëvet, sa që s'ish e mundur të merreshin masat si duhej për kudo.

Asgjë nga këto s'mbeti për një kohë të gjatë e fshehtë për Skënderbenë. S'mungonin të arratisurit, as zbulonjësit guximtarë, të cilët ia shpi-

nin çdo gjë në vesh dhe të cilëvet ai u zinte kollaj besë nga prova që pati një vit më parë (a). Vendosi, pra, të qetësohej pakëzë edhe ai dhe të ishte i kënaqur me fatin e pashoq e ta gëzonte në pushim, gjersa ndonjë rast tjetër i mbarë t'i dilte përpara me buzë në gaz. Mungesa, pastaj e nozullimevet, gjersa s'kish mbetur kund bujk as banor nëpër ara, nga ku ushtarët të merrnin ushqime, e shtrëngonin të kujdesej për gjëra të tjera. Prandaj, për t'i patur të gjitha më lehtë, sidomos për t'i u shmangur edhe vapës, u nis bashkë me gjithë ushtërinë për në një vënd detar të një bukurie të rrallë, pranë lumit që banorët e quajnë Ishëm. Atje u suallë me anije të shuma ushqime të mjafta. Ai kërkoi grurë gjithashtu edhe nga durrsakët (sepse qyteti i tyre s'ishte larg), dhe s'iu mohua, me gjithë që sundimtarët venedikas i ndihmonin tanët duke u ruajtur sa më shumë që të mos i merrte vesh Tirani (b).

Gjithë këto ditë barbarët i harxhuan për të rrahur e sheshuar muret e Krujës, sidomos në ato anë, ku kish mbetur ndonjë pjesë e pacënuar apo që i kishin rindërtuar ata të qytetit. Mbretit i kish hyrë në zëmër dëshira që ta provonte përsëri fatin me anë të trimërisë së ushtarëvet, sepse llagëmet dhe pusitë e tjera të këtij lloji i dukeshin një punë që donte kohë të gjatë dhe mundim shumë të madh, për shkak se në disa anë vendi ishte thikë dhe plot shkëmbinj.

Të zeztë ata, që sundohen prej një pushteti aqë të çfrenuar dhe që fati i ka vënë nën zotër aqë të egër, sa që të shtrëngohen t'ua ngopin lakminë, po s'patën mundësi ndryshe, me copëtimin e trupit dhe me gjakun e vet!

Pasi mbaruan këto punë dhe u shkatërruan në një pjesë mjaft të madhe muret, ku mundën t'i rrihnin përdredhoret, Tirani dha urdhër që të bënin gati brënda ditës ushtarët për përleshjen që do të fillonte të nesërmen dhe për goditje të reja. Zor se u qas kush, veçmas apo faqe botës, me gaz në zëmër, si zakonisht. Me gjithë këtë, ata pranuan duke tundur kokën (c) fort të pikëlluar, sepse frika dhe turpi së bashku nuk i linin të mos pranonin apo të bënin bisht.

Murati, kur pa tërë atë ligështim zëmre dhe kur vuri re se të gjithë po zvarriseshin fort me përdhunë për në atë punë, thuhet se thirri burrat fisnikë dhe të sprovuar në luftë dhe me fjalë të shuma i qortoi për frikën dhe dobësinë e tyre. Ata, thoshte, e kishin humbur kurajën dhe shpresën e fitores për gjithmonë për arësye fare të vogla, ose, më drejt, për lodra të fatit, për shkakun që s'e pushtuan dot qytetin që me sulmin e parë, për shkakun që panë me sy të shtrira përdhe kufomat e shokëvet. Por cili qytet do të ishte aqë shpirtrob dhe cila kështjellë aqë pa nam, sa që të mund të rrufitej kështu me një të sulur dhe të rrënohej me një të goditur? Kush dëshironte t'i qiste jashtë nga strofkat e tyre ato egërsira, ai duhej të duronte, duhej të qëndronte me shpirt të pathyer e të pangopur. Shumë kapedanë të ndjerë fort dhe ushtëri ishin plakur nën muret (ç) për një fyerje të vogël dhe shpesh vehtiake. Ata, të fëlliqur aqë keq nga pabesia si shtet e si individë, donin t'i linin të gjitha, për turp e faqe të zezë, pa u shpaguar? Pastaj cilës fitoreje

---

a) D.m.th. në rrethimin e Sfetigradit.-
b) Për shkak të traktatit me të.-
c) Me një të tundur të kokës, si shënjë që pranonin.
ç) Kuptohet: armike, kundërshtare.-

të shënuar ia kishte arritur kush pa gjak? Le të kujtonin fatin e Varnës, me lavdinë e të cilit zor të barazohej gjë. Do të ishte vështirë t'u a vinin zgjedhën armiqvet me duar të papërgjakura. Çdo gjë e lartë mbarohet me djersë e mund shumë të madh. Nga Kruja varej gjithë fuqia e asaj lufte; po të merrej ajo, lufta në Epir pushonte për gjithëmonë, sepse Skënderbeu, me humbjen si të thuash të asaj shtylle të të gjithë Epirit, nuk do qëndronte asnjë ditë në krahinë. Le të rrinin, pra, të qetë dhe le të vepronin pa frikë. Në asnjë punë tjetër përfundimet s'janë aqë të pasigurta se sa në luftë. Kush dëshironte ta kishte fatin pas vehtes, duhej ta provonte atë dhe, veç kësaj, më shpesh ta nxiste. Me gjithatë, ai nuk e mohonte se në të ardhmen duhej të veprohej më me kujdes me armiqtë dhe se rreziqet duheshin përballuar më me urtësi dhe ushtarët të mos hidheshin si egërsirat mbi hekurin armik. Të vrarët nga ata të qytetit do të ishin fortë shumë, sikur të binin në çdo përleshje nga dhjetë. Megjithatë, ata duheshin goditur e ndrydhur pa prerë me sulme të përditëshme, që të mos mundnin të vinin në vënd as fuqitë, as forcomat. Dhe në rast se, ndoshta, nuk do të vlenin armët, do të gjente ndonjë mënyrë fati, ashtu siç kish bërë, pa pritur e kujtuar njeri, në rrethimin e Sfetigradit; aqë fort e zonja, thoshte, është pabesia e vketëtarëvet dhe lakmia e njerëzvet.

Këto fjalë ua suallë përsëri shpirtin në vënd dhe si t'i kishin dhënë çdo frike arratinë, u shtinë në zëmër dëshirën e mëparëshme për shpagim dhe oreksin e pazakonshëm për lavdi. Përveç kësaj atyre ua hiqte mërzinë dhe frikën në një pjesë të madhe edhe puna që shikonin se, kur të nesërmen do të ishin të zënë rreth qytetit. kampi të pakën do të ishte i qetë nga sulmet e Kastriotit dhe prapashpina e siguruar dhe se kundërshtarin do ta kishin vetëm nga përpara. Dhe me të vërtetë, përveç masavet të tjera që sapo tregova, Tirani, për ta mbajtur atë ditë [a] Skënderbenë larg kampit me qëllim që të mos i turbullonte rrethimin, shtoi edhe këtë, që Sebal Jeurenezi, të cilin e kemi përmëndur më lart, të shkonte bashkë me 16 mijë kalorës nën anën tjetër të krahinës, për ta qesëndisur kundërshtarin me anë të shkretimit të vëndit. Dhe me të vërtetë ai shpresonte se Epiroti do të transferohej pa tjetër andej me tërë forcat e veta. Kështu, pra, barbari mori ushtërinë dhe u nis gjatë rojës së parë, i porositur veç nga Murati që të bënte çmos e të mos i jepte rast armikut për t'u përleshur.

Sebalia i kish bërë më se dhjetë mijë hapa rrugë, kur lajmi për të u erdhi në vesh tanëvet. Një zhurmë e madhe ia filloi atëhere në mes të ushtarëvet, që po u jepnin, siç ndodh, shpjegime të ndryshme këtyre planeve të armiqvet. Me gjithë këtë ata kishin të gjithë të njejtin mendim dhe të njejtin zjarr në zëmër, se duheshin rrëmbyer armët shpejt dhe se duhej marshuar me ushtërinë në heshtje për të mbyllur shtigjet dhe për të zënë grykat, nga ku besonin se ata do të kalonin. Por urtësia e kapedanit, që s'pajtohej me shpejtësinë e pavënd dhe që s'i zinte mjaft besë errësirës, e shtyri çdo gjë për ditën e nesërme. Kur hyjet po rralloheshin nga dita që po vinte, ai ngriti flamujt me gjithë turmat dhe dolli nga kampi duke e hequr ushtërinë përmes vëndesh malore dhe të sigurta, me zbulonjësit gjithëmonë përpara, që të mos binte kund në pritë të armiqvet.

---

a) D.m.th. të nesërmen, ditën e sulmit.

Në të njëjtën orë pothuaj Murati dha nga kampi shënjën dhe sulmoi qytetin. Me qënë se i kishte marrë të gjitha masat që kishin të bënin me Skënderbenë, qoftë për t'i a mbyllur rrugën, qoftë për ta larguar, ai ia filloi sulmit pa pritur që të gdhihej mirë, me qëllim që të mos zgjatej beteja gjer në piskun e vapës. Shumë zëmër u jepte burravet lajmi i largimit të Skënderbeut. Kjo i bënte ata të kishin më tepër guxim për çdo gjë dhe që në sulmin e parë i suallë pa frikë më afër murevet shkallët dhe mjetet e tjera të këtij lloji. Nuk munguan edhe ata që, pa kujtuar kërdinë që sapo u kish ngjarë, kaluan gjer pranë vetë portës dhe po u jepnin thithavet e përpiqeshin të thyenin llozet duke i goditur me çekiça e shula prej hekuri. Nga ana e Tiranës u hodhën mbi qytet zjarre në shumë vënde, përdredhoret s'pushonin gjatë përleshjes dhe Tirani s'mund t'i dëmtonte tanët pa dëmtuar njëkohësisht edhe të vetët. Me gjithë këtë, ai s'e mori parasysh fare këtë gjë dhe po qëllonte njësoj si kundërshtarin, si ushtërinë e vet, duke menduar se nuk do të ishte krejt e pakënaqëshme fitorja, po ta blinte kokën e një të krishteri me gjakun e njëzet prej të vetvet. Krutanët, me gjithë se nuk mbetën pa derdhur gjak, ishin të sigurtë për çdo gjë dhe nuk dyshuan ndonjëherë se mund ta humbisnin qytetin. S'do mënd se, përveç të tjeravet, vetë vëndi i papushtuëshëm e bënte të kotë çdo forcë të armiqvet, por, përsa varej mbrojtja e qytetit nga burrëria e njerëzvet, shëmbëllat e trimërisë dhe të besnikërisë që jepeshin kudo ishin me të vërtetë të pazakonshme dhe gjithëmonë ata të qytetit qëndronin shumë më lart edhe për nga shpirti, edhe për nga fuqia, edhe për nga fati. Nga ata që i qenë afruar portës, vetëm njeri mezi mundi të largohej që andej me këmbët e veta. Edhe në anët e tjera, gjithë ata më të parët mbetën të vrarë, kurse nga ata më të fundit një numur i madh u plagosën. Shkallët zor se i prekën kund forcomat. Murati, me gjithë këtë, nuk e ndërpreu nga ky shkak betejën në ndonjë vënd, por, duke zëvëndësuar të lodhurit me të freskët dhe duke përtëritur gjithëçka me një këmbëngulje më të madhe për qëllimin e vet, ai po ushqehej dhe njëkohësisht po torturohej me atë pamje, gjersa, i ngopur më me mjerimin e të vetvet, dha shënjën e tërheqjes dhe e pushoi betejën, ndërsa purpuratët po përpiqeshin me të madhe t'i a mbushnin mëndjen se nuk duhej ta humbiste ushtërinë nga një zëmërim i tillë, kur s'dukej gjëkundi asnjë fije shprese për ta shtënë qytetin në dorë; përkundrazi, ai duhej t'i ruante ushtarët për punën e llagëmevet, që ishte e vetëmja rrugë, me anë të së cilës mund t'i a ngrinte pusinë



kundërshtarit. Plaku u qetësua me gjithë qef nga këto fjalë dhe, pasi i ktheu ushtarët në kamp, thirri disa nga më me përvojë dhe mori e zbatoi me urtësinë më të madhe gjithë masat që ishin të nevojshme për këtë punë (a). Por, me qenë se ushtëria kishte filluar tanimë të vuante nga uria për mungesë të ushqimevet, kjo punë u krye për disa ditë më me ngadalë, ndërsa, për të siguruar grurin, ai dërgoi grurëtarët në Lisos dhe në qyteza të tjera fqinjë të venedikasvet, i bindur se ata, për shkak të paqes që kishin me të, nuk do t'i mohonin asgjë.

Ndërkaqë Kastrioti, pasi mori vesh me anë të zbulonjësvet udhëtimin e Sebalias, i cili kishte lëshuar tani një pjesë të ushtarëvet dhe po shkatërronte hardhitë dhe pemët e tjera frutore, u nis me ushtërinë në heshtjen më të madhe që mund të bëhej dhe, kur po i afrohej kundërshtarit në një distancë prej më pak se tri mijë hapash, ndau dhe mbajti me vehte, për ta sulmuar atë sheshit, katër mijë kalorës; gjithë këmbësorinë dhe kalorësit e tjerë i vendosi në një kodrinë pranë rrugës, nga mendonte se do të kalonin mbretërorët. Bashkë me këta ai la edhe Moisinë e Dibrës, të cilin e porositi që, në rast se arratia (b) do t'i a sillte kundërshtarët këndej të tmeruar dhe të shpërndarë, të kërcente menjëherë pa pritur së bashku me të vetët dhe t'u binte nga prapa; përkundrazi, në rast se do t'i shikonte t'i kundërshtonin (c) po me aqë fat e zëmër, atëhere të zbriste edhe ai pa përtim me forcat në fjalë dhe të bashkohej me kalorësinë tjetër. Kështu llogariste ai se armiku mund të dërmohej kollaj, të pësonte një kërdi për t'u mbajtur mënd, në rast se do të kundërshtonte, apo të ndahej me turp, në rast se do të merrte arratinë.

Këto hesape ai i bëri drejt vetëm përsa i përket arratisë së armiqvet; sa për të tjerat, dolli krejt i gabuar. Dhe me të vërtetë, barbari, me t'u njoftuar nga rojet për ardhjen e kundërshtarëvet, dha shënjën dhe mblodhi rreth e qark vehtes gjithë të vetët, përveç disave që ishin shpërndarë tepër larg dhe ishin bërë plaçkë e tanëvet; pastaj, përpara pothuaj se të shikonte kund ndonjë shënjë armiku, filloi të ikënte nga një anë tjetër, jo andej nga e dinte që më parë se ishte duke ardhur Skënderbeu; prandaj nuk ndodhi asgjë që do të meritonte të përmëndej. Dhe me të vërtetë, tanët nuk u lejuan nga kapedani që ta ndiqnin armikun më tutje, për arësye se ndjekja e gjatë do ta lodhte keq këmbësorinë, kurse halli i përherëshëm i Krujës i vinte fre trimërisë së Kastriotit, i cili dëshironte më tepër që ta ruante ushtërinë për nevojat e përditëshme të qytetit.

Kështu, andej barbari vrapoi tek Otomani i gëzuar, sepse e kishte vënë kundërshtarin në lojë për gjithë ditën me një dëm fare të vogël, (ç) këndej Epiroti mori rrugën për në kamp, i mërzitur keq për humbjen e asaj dite dhe i trëmbur jashtë masës për Krujën, me që s'e kishte zakon që të qëndronte larg saj. Me gjithë këtë, thonë se në udhëtim e sipër i duallë shumë njerëz përpara, të cilët e njoftuan për gjithë punën li-

---

a) Për hapjen e llagëmevet.
b) **Kuptohet:** që do t'u jepte Skënderbeu.
c) Kuptohet: **Skënderbeut.**
ç) Kjo humbje e vogël janë ata pak ushtarë, që kishin rënë në dorë të tanëvet.

dhur me grurëtarët e Tiranit. Prandaj, pasi u vesh shpejt me rrobat e një ushtari të thjeshtë, siç e kish zakon në çdo punë që duhej bërë me sytë katër, dhe pasi mori me vehte jo më shumë se njëqind ushtarë me veshje të njëjtë, shkoi duke ndjekur gjurmët e njerëzvet e zuri pusi pranë nji rruge, nga ku e dinte se kishin për t'u kthyer mbretërorët; njëkohësisht ai dërgoi në Lisos dy zbulonjës nga të vetët, burra të rrahur, të cilët t'u merrnin gjurmët, si të thuash, trupavet armike e grurëtarëvet mbretërorë dhe t'i ruanin me sytë katër, se mos ndrronin rrugë e nuk ktheheshin andej nga kishin ardhur, me qëllim që të lajmëronin në këtë rast sa më parë Skënderbenë .Por ata u kthyen po nga ajo rrugë nëpër të cilën kishin ardhur dhe kështu ranë vetë tek Skënderbeu, i cili ca i zuri, ca i vrau. Gruri i gjithë bashkë me kafshët mbartëse dhe me kuajt u çua në kamp të të krishterëvet dhe u nda në mes të ushtarëvet. Moisiu i solli përsëri forcat, që i ishin lënë, në kampin pranë Ishmit.

Murati po përpiqej me të madhe që të hapte llagëmin dhe s'pushonte së mërzituri ata të qytetit me beteja të vogla me qëllim që, duke i mbajtur kështu të zënë me mbrojtjen e murevet, ta vërenin më pak pusinë e re. Ndërkaqë dy lajme të ndryshëm erdhën fluturimthi në kamp, njeri që tregonte për vrasjen e grurëtarëvet dhe për kërdinë që u bë, tjetri, nga Alhria, që njoftonte për ardhjen e ushqimevet nga Maqedhonia. Sa hidhërim solli i pari, aqë ngushullim solli i dyti; prandaj, pasi u vlerësua njeri dhe tjetri, njerëzvet nuk u ndrroi shumë çehrja; përkundrazi, duke u lënë mënj'anë kujdesi për gjithë punët e tjera, ushtarëvet u hyri halli për ushqimet e reja që duheshin mbrojtur. U caktuan kështu për këtë detyrë, me pëlqimin e mbretit, më shumë se 20 mijë njerëz, nga frika se mos, po të shkonin pak, bëheshin plaçkë e tanëvet, siç e muarrë vesh se kish ngjarë me grurëtarët e tjerë.

Por, gjatë kësaj kohe, edhe Skënderbeu ishte i zënë me transportimin e grurit të kapur për tek të vetët. Me të vërtetë ai, nga frika e armiqvet, ia kish marrë një rruge të gjatë, nëpër shtigje të ndryshme, duke i hequr kafshët mbartëse me zor të madh përmes vëndesh shumë të ashpra, dhe kështu ai harxhoi shumë mund dhe jo pak kohë për t'u kthyer. Por, edhe sikur të ish i lirë tani nga kjo barrë dhe t'i kish forcat e veta gati, prapësëprapi unë nuk do të besonja lehtë se ai, nga dëshira për të ndjekur armikun, do t'i a hynte një rreziku aqë të madh kundër një mizërie aqë të madhe. Moisiu, me gjithë këtë, i cili s'dinte se ç'bënte Kastrioti, kur mori vesh nga zbulonjësit lëvizjen e mbretërorëvet, i trëmbur se mos ajo fuqi e armiqvet vraponte kundër tij për ta shtypur, dërgoi katër kalorës të papërtuar për ta kërkuar me të katra dhe për ta njoftuar për të gjitha me radhë. Por atyre s'u a zuri syri gjëkundi, vetëm se në kamp, të ngarkuar me plaçkën e të vrarëvet dhe me grurin që kish sjellë.

Mbretërorët gjithashtu u kthyen tek të vetët shumë shpejt bashkë me grurëtarët dhe me gjithë llojet e ushqimevet, pa gjetur gjëkundi ndonjë pengesë. Kështu, me këtë masa që u muarrë për ushqim, u erdhi në vënd burravet shpirti dhe guximi. Llagëmi s'pushonte as ditë as natë, por puna fort e mundimshme i bënte shumë të mbaronin nën dhe, sadoqë numuri i mjeshtërvet ishte i ndarë për orë dhe rregulli ishte i njëjtë për gjithë kompanitë. Me gjithë këtë, djersa e madhe dhe këmbëngulja e njerëzvet ia dilte mbanë gjithëçkaje. Për të gabuar ata të qytetit, bëheshin

çdo ditë rrëzë murevet sulme të zakonshme dhe megjithëse me këtë mënyrë vritej çdo herë ndonjë, kjo nuk llogaritej si humbje në një shumicë aqë të madhe. Barbarët, pra, gjatë atyre ditëve, e vunë një fije buzën në gaz për gjithë punët e veta, sepse, përveç grurit që sapo kishin sjellë, po rendnin çdo ditë në kamp, nga qytezat më të afërta të venedikasvet, një mëzëri tregëtarësh me drithë, verë, vaj e me gjithë llojet e ushqimevet. Nuk mungonin gjithashtu edhe nga ata që sillnin mallra të tjera dhe që vraponin nga çdo anë e dheut në kampin mbretëror si në mjaltë të mizavet, siç thonë popullorçe, sepse e dinin që njerëzit në atë gjëndje kishin mungesë për çdo gjë dhe se vetëm paret i kishin me shumicë.

Kastrioti i dinte fare mirë këto gjëra, por i duronte të gjitha me zëmër fort të qetë, daç për të mos fyer qytetarë nën zotrimin e miqvet të tij, daç për të mos dëmtuar interesa privatësh. Ai kishte porositur madje në heshtje njerëzit e vet që të shtireshin se s'e kishin për gjë dhe të mos preknin kënd as me fjalë, as me gojë, për arësye sidomos sepse e dinte mirë që, po ta ndalonte furnizimin që këndej, nuk do t'i mungonin armikut ushqimet nga anë të tjera për shkak të fqinjësisë me Maqedhoninë, me Thrakën, me Misinë. Prandaj diçka tjetër tani po bluante ai në mënd, se si t'i a vinte barbarit drunë nga Epiri me armë dhe hekur, jo me uri. Për këtë gjë ai arriti në përfundimin se detyra e parë dhe më kryesorja për të ishte nevoja e shtimit të forcavet, sidomos kur nga 8 mijë ushtarët, që kish të shkruar në fillim të luftës, një mijë pa pak i ishin çdukur nga hekuri dhe nga fatkeqësitë dhe vuajtjet e ndryshme, kurse shumë prej tyre i kish lëshuar vetë për në shtëpi, pasi i kishin provuar mjaft rreziqet dhe të zezat. Kështu, pra, ai ua ngarkoi detyrën në fjalë Tanushit dhe Moisiut, të cilët, pasi e shëtitën tej për tej gjithë vendin, mezi i bënë dy mijë frymë, pesëqind kalorës, të tjerët këmbësorë. Nuk do të ishte aspak e lehtë të gjënje atëherë në Epir njeri, që të ishte i aftë për të mbajtur armë dhe të mos ishte i zënë me ndonjë detyrë të luftës dhe i dhënë pas punëvet të veta. Kastrioti e kishte siguruar kështu mbrojtjen e gjithë vendit me kujdesin më të madh, duke vënë kudo roje; ai s'la asnjë çip të mbretërisë në rrezik për t'u dëmtuar apo për t'u turpëruar.

Gjatë po atyre ditëve që u mblodhën këta ushtarë, krutanët, të ndezur nga sulmet e dëndura të armiqvet, nuk mundën ta mbanin vehten brënda murevet, por shpërthyen shpesh jashtë dhe u përleshën me sukses me mbretërorët, sidomos një ditë, kur dualle nja katërqind veta pothuaj dhe, pasi i grinë e u dhanë si asnjëherë kundërshtarëvet arratinë, u futën, nga zjarri për t'i ndjekur, mu në kamp të tyre. Barbarët nuk e ndjenë shumë dhëmbjen për shokët e vrarë, sepse kujtuan se ia kishin arritur qëllimit që t'i bënin kundërshtarët të shpërthenin me guxim të çmëndur. Por këtë shpresë të tyre e bëri që të shkonte kot Vranakonti, i cili e peshonte si askush rrezikun dhe dhelpërinë e armiqvet, prandaj, me gjithë që e pa se të vetët u kthyen me humbje të paka atë ditë, nuk la më njeri që të nxirrte as këmbët jashtë murevet. Një tjetër pikëllim veç, një tjetrë kërdi po i sillte Muratit Skënderbeu, i cili, priti ushtërinë e re dhe pasi i ndau më trish forcat me Tanushin dhe Moisinë, dolli më të perënduar të diellit nga kampi dhe mori vrapnë për në kampin armik së bashku me ushtërinë nëpër një rrugë

tjetrë (a) dhe me fshehtësinë më të madhe. Me gjithë këtë ai u diktua nga rojet përpara se të arrinte në vendin e quajtur Montikël, prej të cilit forcomat ishin larg pothuaj gjashtëmbëdhjetë stade. Në kamp plasi një stuhi e madhe, sidomos në ato anë, ku çadrat ishin më në rrezik. Ç'ka mund të bëhej në atë pasiguri të natës për ta mbajtur atë larg apo për ta shtyrë, nuk u la pa u bërë: tetë mijë njerëz po thuaj u mblodhë në çast dhe u vunë përballë tij. Kastrioti atëhere iu afrua armikut më me ngadalë dhe me hap më të matur. Barbarët u lëshuan me vrap e me të bërtitur dhe ia filluan të parët përleshjes. Tanët po prapësoheshin pa reshtur me qëllim që t'i tërhiqnin ata sa më larg forcomavet dhe t'ua ulnin pakëzë guximin.

Gjatë kësaj kohe Tanushi dhe Moisiu ishin futur pothuaj pa pritur në vëndet e caktuara të kampit dhe po mbillnin kudo tmerin dhe stuhinë; ushtarët, duke u lëshuar për mes disa çadrave të zbrazëta dhe duke vrarë rojet, po shkatërronin me zjarr çdo gjë që s'mundën me hekur. Kërdinë dhe turpin kundërshtarët e patën më të madhe prej këtyre se sa prej Skëndërbeut, sepse, duke e përqëndruar vëmëndjen e vet nga ai, e lanë Moisinë më të lirë që të çfrynte tërbimin dhe të rrëmbente çdo gjë. Dhe që në sulmin e parë ai mundi të shtinte në punë pa pësuar gjë tërë forcën dhe t'i tmeronte kundërshtarët me anë të peshtjellimit, siç ndodh në një përleshje të papritur. Ata ia arritën fitores duke qënë shumë të pakët dhe, kur, pas pak, barbarët po vraponin atje më të dëndur, asnjeri s'pati hall që t'i priste. Përdredhoret pastaj, të cilat u shtinin tmerin tanëvet, as që i zuri njeri me dorë, qoftë sepse s'mund t'i përdornin lehtë për shkak të natës, qoftë sepse, sikurse ndodh mjaft shpesh, e harruan këtë mjet të fuqishëm nga frika.

Po zbardhte drita, kur Kastrioti, duke i lënë armiqtë në mes të furisë së zjarrit, zuri vënd mbi një kodrinë, njëzet stade pjothuaj larg, nga ku dukej shumë mirë prej të gjithëvet. Atje ai, siç e patën vendosur kur u nisën nga kampi dhe siç e patën caktuar vëndin, po priste Moisinë dhe legjonet e tjera. Barbarët, kur e panë, u derdhën nga qenë e s'qenë fluturim pranë çadrës së Tiranit dhe po i kërkonin me dëshirë fort të madhe, duke i treguar numurin e pakët të tanëvet, që t'u jepej mundësia të dilnin dhe të lëshoheshin kundër tij për ta shtypur. Plaku, i mundur nga britmat e tyre, ua bëri qefin dhe ua pranoi mendimin.

Dymbëdhjetë mijë njerëz nga më të zgjedhurit, shtatë mijë kalorës dhe pesë mijë këmbësorë, u turrën sa çel e mbyll sytë. Duke parë atë mizëri, Epiroti në fillim mbeti në dyshim: t'i priste kundërshtarët që po vinin, sidomos kur kampi i tyre ishte aqë afër, apo të ikënte me kohë. Me gjithë këtë, përpara gjëndjes që lindi, ai e pa më t'udhës që të zgjidhte një rrugë të mesme, as të ikënte fare, as t'i kundërshtonte. Duke u tërhequr, pra, po e hiqte ushtërinë përmes kodrinash më të larta dhe më të siguruara, me besim tek vëndi dhe tek shokët, të cilët tanimë po i tradhëtonte për së largu pluhuri që po ngrinin duke ecur. Turqit, me flamujt çpalosur, bënë përpara me vrullin më të madh gjer tek ato kodra; por kur panë vëndin e vështirë, që, vetëm ta ngjitnje, të pritëshin këmbët, filluan ta hidhnin hapin më me ngadale. Kastrioti nuk lojti vëndit, (b) përpara se të bindej me të dhëna të sigurta për ardhjen

a) Kuptohet: të ndryshme nga ajo që ndodhi Tanushi dhe Moisiu.-
b) Kuptohet: për të goditur turqit.

e të vetvet nga prapa shpine; këto dredhi veç nuk u shpëtuan as barbarëvet. U kthyen, pra, edhe ata nga zhurma e atyre që po vinin dhe, kur panë pararojën e tanëvet, lanë nga frika dhe nxitimi shumë flamuj dhe i suallë shpinën Skënderbeut. Me gjithë këtë, nuk u larguan krejt të papërgjakur, sepse, me fillimin e betejës, shumë prej tyre ishin mbuluar me predha nga tanët së sipërmi. Gjithashtu Moisiu, që po vinte me vrap, i zuri të gjallë disa nga ata që kishin mbetur prapa dhe që dorëzoheshin vetë; të tjerët ikën pa pësuar asgjë fare, sepse Epiroti, duke patur frikë për ndonjë lëvizje më të madhe nga çadrat, dha menjëherë shënjën, dhe, pasi u mblodhën të gjithë rreth e qark tij, u drejtua në qafat e malevet, ku ishte i sigurt.

Këto ngjarje, që iu njoftuan Muratit dhe që ai i shikonte edhe vetë, sidomos pamje e kërdisë së natës dhe shkatërrimi i kampit, ia lidhën atij gojën prej hidhërimit dhe atë ditë as u ndërrmuar, as u vendos gjë kundër armikut. Të nesërmen thonë se barbarët e panë Skënderbenë të endej, siç e kish zakon, bashkë me pak shokë nëpër qafat e malit që i qëndron Krujës mbi krye, dhe të fliste me Vranakontin dhe se këtë gjë ata ia njoftuan me shpejtësinë më të madhe Tiranit, duke ia treguar njerinë me gisht. Atëhere thonë se plaku, pasi i qortoi të vetët për mëndjelehtësinë dhe marrëzinë e tyre, tha me një të qeshur, siç i thonë, cinik: «Duhet lënë luani i pazbutur dhe s'duhet ngopur më bishat e egër me gjakun tonë. Kështu, ndoshta, ai do të mund të mposhtet më mirë nga tërbimi i vet se sa nga ndonjë luftë». Pak turp ishte për Kastriotin t'i dëgjonte këto fjalë nga goja e Muratit, por ishte një gjë shumë e bukur që mundi ta detyronte atë për t'i thënë.

Ushtëria ishte fëlliqur tanimë nga çdo anë dhe i ngjante më tepër një të rrethuari se sa një rrethonjësi, ajo po i shtynte ato ditë të urryera në një shëmti fort të madhe, gjersa mynxyravet të tjera iu shtua edhe një tjetër jo më e vogël: Kur ata të qytetit muarrë vesh pusinë që u ngrihej me anën e llagëmit, duallë një natë pa zhurmë fare dhe, pasi i prishën punimet në pjesën më të madhe, i zbuluan gjithë dhelpëritë e armiqvet. Rojet nuk i ndjenë, veçse pasi kishin shkatërruar gjithëçka dhe ishin kthyer në qytet, sepse ata ardhën në orët më të vona të natës, kur njerëzit flenë në gjumin më të rëndë. Me gjithë këtë, e mohojnë që të kenë dalë ata ndonjëherë dhe të jenë turrur me këtë mënyrë mbi veprat e armiqvet, porse krutanët i panë me sy mbretërorët që s'mund t'i fshihnin dot ato pusira dhe kështu i zbuluan dredhitë e tyre. Prandaj ata vendosën në shumë vende legena dhe enë prej bakri, me qëllim që tingëllimi, i lëshuar prej tyre nga tronditjet nën tokë, të tregonte se vëndi i pusivet ishte nën to, sepse, me gjithë që e shikonin hyrjen e llagëmit, prapësëprapi kishin frikë se mos brënda gërmohej në drejtime të ndryshme dhe i nxirrte të armatosurit nga ndonjë anë tjetër prej asaj që mendonin; prandaj shpikën këtë mjet kundër së keqes, që s'e dinin se nga do t'u dilte.

Secila nga të dy thëniet mundet të jetë e vërtetë dhe asnjera nuk është pa arësye, me gjithë që kjo ([a]), sa më tepër tregon zgjuarësi, aqë më pak duket e besuëshme. Vetëm një gjë mbetet e padyshimtë, se krutanët, sadoqë fare pak u trëmbën nga ato përpjekje të armiqvet i

a) D.m.th. kjo e fundit.

muarrë prapësëprapi brënda të gjitha masat me kujdesin më të madh, me qëllim që t'i a hiqnin Tiranit çdo shpresë për ta vazhduar më gjatë pusinë që po ngrinte. Dhe me të vërtetë, ata e bënë që kjo punë t'i zvirdhej atij krejt nga zëmra, kur e pa se ishte zbuluar dhe kur mori vesh se në qytet po gatitëshin me të madhe nga qytetasit pengesa të çdo lloji. Por, edhe sikur dredhia të mbetej gjer në fund pa dalur sheshit, prapësëprapi ai do ta hiqte vetiu mëndjen prej saj, sepse në të gërmuar e sipër, për shkak të afërsisë së malit, u dilnin përpara në çdo vënd aqë shumë shkëmbinj të gjallë, sa që kërkohej një punë pa hesap dhe një kohë e pafund për t'i thyer. Duke ia hequr, pra, fillin kësaj pune, ai vendosi ta kthente mëndjen në një tjetër edhe më të kotë, të përpiqej se mos mundte me ndonjë mënyrë, me të holla dhe me premtime të pazakonshme, t'i bënte të rrethuarit për vehte, gjersa s'i bënin fajde as armët, as kërcënimet, as ndonjë dhelpëri. Kështu ai dërgoi tek Vranakonti njerin nga satrapët, burrë me autoritet të madh dhe me karakter të sprovuar, dhe bashkë me të vetëm dy skllevër, të ngarkuar me shumë dhurata e stolira barbarësh. Porositë e tij ishin që barbari t'ia dorëzonte këto dhurata komandantit [a] në emër të Muratit, përpara se t'i zinte gjë në gojë për dorëzimin e qytetit, me qëllim që t'ia fitonte zëmrën dhe ta detyronte më tepër për bashkëbisedën e caktuar; pastaj, pa u kuptuar ai t'i a drejtonte shpirtin dhe mëndjen në rrugë të tradhëtisë dhe të dorëzimit të qytetit dhe ta hiqte jashtë me premtime shumë të mëdha ari dhe argjëndi, duke ia mbushur mëndjen se kjo punë ishte më e lehtë për të, mbasi ai ishte në krye të rojës dhe numuri i qytetarëvet atje ishte shumë i vogël. Krutanët do t'u shtroheshin, me dashje ose pa dashje, kushtevet, që do të pranonte roja; por roja do të pranonte, sigurisht, ato, që do të dëshironte ai. Përveç këtyre dhuratave, t'i premtonte edhe se nuk do t'i mungonte kurrë, atij dhe ushtarëvet, vëndi më i nderuar pranë tij.

Me këto porosi mbretërori u nis pa vonesë dhe shkoi me vrap për në qytet. Kur po i afrohej portës, nuk u lejua nga rojet që të bënte më tutje, gjersa të thirrej komandanti. Pasi u thirr, ai e dëgjoi me mirësi barbarin, i cili më parë i tregoi dhuratat e Muratit, pastaj i shoqëroi ato me fjalë plot madhështi; dhe ndërsa po e zgjaste kështu duke u përpjekur që ta bënte t'u vinte veshin dhe t'u zinte besë porosivet, Vranakonti i tha:

«Mjaft. Dhuratat vetvetiu të shkëlqyera ti i zbukurove edhe me fjalë shumë të shkëlqyera. Tani nxirr porositë e tjera të Tiranit. Kështu më në fund, po të dëgjojmë kërkesat, ne do të pranojmë edhe bujarinë tuaj dhe do t'i marrim dhuratat. Ndryshe, po të mos dimë se ku rreh kjo fisnikëri e juaj e pazakonshme, me asnjë mënyrë nuk do ta lëmë vehten të thyhemi të parët me anë të mirëbërësisë prej jush, as të lidhemi me prangat e këtyre dhuratave, ndoshta fort të turpëshme. Kur, pas fjalevet, të dimë mirë dhe qartë mendimin tuaj, atëhere ne do të kemi me të vërtetë mundësi t'i pranojmë si jo më mirë, apo t'i mohojmë me shumë të drejtë dhuratat tuaja».

Barbari nuk u turbullua aspak nga këto fjalë, por tha: «Sido që të jetë puna me çështjet e tjera, këto dhurata ne nuk i suallëm me qëllimin që të gabonim ndokënd me shkëlqimin e tyre; vetëm me sklle-

---

a) Vranakontit

vërit dhe me fëmijët mund të veprohet kështu, por jo me burra të lirë dhe trima. Dhe me gjithë që çdo gjë e armikut të shtie dyshimin, siç e the me të drejtë ti, o Vranakont, — gjë që edhe ne e dinim, — prapëseprapi nuk do të kishim guxim të vinim tek ti, si i thonë fjalës, me duar thatë pa u skuqur. Në qoftë se je burrë i tillë, siç e tregon vehten dhe siç të dëftejnë njerëzit, atëhere nuk duhet të mos e përfillësh dashamirësinë tonë të përzëmërt. Pranoji i qetë këto dhurata, të cilat nuk do të kenë mbi ty asnjë influencë detyrimi, as nuk do të jenë pengesë që të mos e kesh të drejtën dhe fuqinë të pacënuar dhe të plotë në punët e tua. Ne nuk do të të shajmë as po t'i përbuzish kërkesat tona dhe gjërat e tjera që kemi sjellë tek ti për të t'i thënë, në të cilat mbahen, ndoshta, parasysh më tepër interesat e tua se sa tonat, as po t'i pranosh dhuratat që me kaqë shpirtbujari të janë vënë përpara, sepse, sigurisht, asgjë nuk duhet quajtur më e ndyrë për një njeri, se sa të japësh me një mënyrë që të presësh pastaj diçka. Ne kemi ardhur tek ti, o kapedan i pa shoq, me zëmër të bardhë, ne flasim me shpirt; ne nuk lakmojmë të të shtiem në dorë me fjalë, as me dhurata, ty që kaqë herë të kemi provuar se nuk mund të thyhesh me armë dhe me hekur, ty që s'e ka shokun. Prandaj Murati të don ty, prandaj i admiron këto virtute edhe tek një armik dhe dëshiron, po të kish ndonjë mundësi dhe mënyrë që të bëhej, të të kishte me vehte. Atje, sigurisht, pranë një mbreti aqë të madh, gjithë kjo madhëri e shkëlqyer e shpirtit dhe zotësi e mëndjes sate do të mund ta gjente më mirë rrugën për tek majat e çdo fatbardhësie dhe lavdie. Jo (a) që të dënojmë Skënderbenë, të cilin edhe ne kundërshtarët e lumnojmë për atdheun e tij të çliruar dhe të mbrojtur sa e sa herë, me gjithëse me përkrahjen tënde së pari; por sepse ti je më i denjë për një prijës tjetër, për një fat tjetër, të mos kalosh tërë jetën tënde dhe ta shkurrosh shpirtin tënd të lartë në errësirë, që të mos them (falma shprehjen) në një fundëri si kjo. Pastaj ky fat i mirë, që duket tani, do të jetë i çastit për Kastriotin. Mirat i kanë caktuar atij një armik shumë të madh, dënimi për të mund të shtyhet, por s'mund të hiqet. Me të vërtetë, përveç forcavet shumë të mbëdha, Otomani ka kundër tij edhe urrejtjen më të madhe. Ai është betuar se s'ka për të kursyer as shpenzimet, as mundimet, as rreziqet, se s'ka për t'u çkulur nga Epiri, para se t'i vërë atij mbi zverk zgjedhën më të zezë. Fillimi i kësaj së keqeje, ja, po nis nga ky qytet, nga ju në radhë të parë. Ne e dëgjojmë për ditë tendën e tij tek oshëtin kur thotë se, qoftë edhe sikur t'i duhej të humbiste me turp Adrianopojën, gjithë mbretërinë, nuk do të largohej nga pushtimi i këtij vëndi, veçse pasi t'ju ketë dërmuar juve me luftë, pasi ta ketë ngopur shpirtin duke ju shqyer trupin. Dhe pa dyshim që ai do ta bëjë këtë gjë, për të cilën edhe unë tmerohem, kur ua them; sepse me gjithë që edhe unë ushqej, bashkë me të tjerët, ndjenja armiqësore kundrejt jush, prapëseprapi jam edhe njeri, kam edhe zëmër njeriu. Zor ta duronin sytë e krutanëvet pamjen e vajtuëshme të fatit tuaj. Po ju them, pra, se do ta bëjë, po të jetë se nuk do të ndrroni mëndje, po të jetë se nuk do të pranoni me qetësinë më të madhe shpëtimin, dritën, lirinë, paqen, që po ju jepet me vullnet të lirë. Dhe me të vërtetë, juve po qëndroni,

---

a) Kuptohet: e dëshirojmë këtë.

gjersa ju mbron ky vënd i shënuar, këta mure të paafruëshëm, trimëria juaj sidomos; por gjer kur më në fund do t'u mbrojnë këto? Gjersa sigurisht trupit do t'i ndodhen ushqimet, buka. Mos kujtoni vallë se Otomani do ta lërë këtë rrethim në mes të zjarrit të luftës? Po s'vleftën armët dhe po shkuan kot gjithë sulmet, ju do t'i shikoni për ditë këtu, do t'i dëgjoni dhe do t'i kini gjithëmonë në prak të derës këta armiq dhe këto çadra për të zezën tuaj, gjersa uria e pandërprerë, që mposht çdo gjë, t'ju përkulë edhe juve. Ç'shpresë tjetër, ju lutem, mbetet për Ju? Nga ka hyrë në zëmrat tuaja të paepura kjo dëshirë për rreziqe. Mos do t'u sjellë vallë ushqime të rrethuarvet Skënderbeu? Ai, i fshehur për ditë të tëra nëpër pyjet dhe duke bredhur nëpër faqet e malevet, i mbytur gjithëkund në halle e mendime, mezi po merr frymë i ziu! Apo mos do t'ju ndihmojnë me nozullime venedikasit, të cilët, çdo gjë që ushqen zjarrin e kësaj lufte kundër jush, na e sjellin dhe na e japin neve me shumicë? Ejani, pra, më vehte, burra kryetrima, mblidhni më në fund mëndjen. Ja, si armik po ju këshillonj: mjaft kini ngulur këmbë, nuk duhet mbrojtur atdheu dhe liria gjer në atë pikë, sa që të luftoni për to edhe kundër vullnetit të perëndivet. I duhet llëshuar rrugë fatit, u duhet bindur më të fortëvet. Por ç'e quajta liri unë këtë tuajën? Liria e vërtetë, shpërblimet e vërteta, qetësia e ngaherëshme e jetës ju pret pranë Muratit. Mendojuni mirë, gjersa i kini të gjitha mundësitë për të vendosur, gjersa ne kundërshtarët ju këshillojmë, gjersa jua kërkojmë dhe duam t'ju kemi më mirë shokë me dëshirë se sa skllevër me forcë».

Barbari u dha fund këtyre fjalëve me një shprehje të fytyrës dhe me një ton të zërit krejt të veçantë dhe po priste se ç'përshtypje do të shikonte ndër ata njerëz, me qëllim që pastaj, pasi të largoheshin të tjerët, t'i bisedonte me këtë rast çështjet e tjera veçmas me Vranakontin. Por, kur e pa se ata njerëz, të mësuar të mospërfillnin hekurin e jo më fjalët, ishin shumë larg nga fjala e tij dhe po çfrynin kudo, duke i dhënë të kuptonte se ajo s'ishte më për ta një këshillë, po një shtrëngim për t'u dorëzuar, i kërkoi Vranakontit që t'i lejohej të bisedonte pak vetëm me të. Edhe kjo kërkesë iu plotësua, sepse të gjithë i besonin aqë fort urtësisë dhe qëndruëshmërisë së atij farë burri, sa që s'ndyshonin asnjë grimë se ai do të vepronte për çdo gjë në të mirë të nderit të mbretërisë dhe në dobi të të gjithëvet. Atëhere, ai njeri i prapë filloi t'i çfaqte porositë e Tiranit me fjalë sa më të bukura dhe më të stërholluara. Por, kur epiroti i kuptoi planet aqë të ndyra, ia preu fjalën në mest dhe e urdhëroi të qërohej menjëherë nga sytë. Kështu ai u largua i mbuluar fund e krye me turp dhe pa ia prekur kush dhuratat, sipas urdhërit të komandantit, sepse për ndryshe lakmia ushtarake do t'i kish liruar pa zor skllevërit nga ajo barrë .Me gjithë këtë Vranakonti iu përgjigj të dërguarit mbretëror për tërë ato fjalë të kurdisura bukur dhe i tha me mënyrë të prerë se këtej e tutje as ai, as ndonjë tjetër të mos guxonte të vinte në qytet nga Tirani apo ta kërkonte atë për bisedime, sepse s'kishin për të marrë prej tij përgjigje tjetër veçse shëmtimin e gjithë trupit, duke u prerë duart, hundën, veshët.

Kur i dërguari u kthye në kamp, u prit nga një turmë e madhe që iu derdh me vrap përpara, sepse të gjithë po prisnin me pa durim të shikonin se ç'lajme sillte lidhur me vullnetin e atyre të qytetit, që mbetej pothuajse e vetëmja shpresë për ta shtënë në dorë qytetin me anë të dorëzimit. Por së pari dhuratat e papranuara, që i shikonin se po i sill-

nin prapë, tregonin mjaft mirë se s'kishte bërë asgjë; fjala pastaj e burrit që dëgjuan dhe qëndresa e krutanëvet, që u tregoi, u shtiu të gjithëvet, secilit sipas natyrës, pikëllimin, frikën apo tërbimin.

Plaku, që s'e mbante dot vehten, më tepër nga inati që donte ta çfrynte, se sa nga turpi që duhej larë, u kthye përsëri tek armët dhe te sulmi i lënë më një anë, duke dhënë urdhër që të bëheshin përsëri gati shkallët dhe makinat e tjera për ditën e nesërme. Tërë nata pothuaj u harxhua me atë punë të kotë; përdredhoret u vunë me radhë secila në vëndin e vet. Për ruajtjen e kampit dhe për sulmet e Kastriotit u lanë më se 30 mijë njerëz bashkë me kuajt e tyre, që ua vunë shalën e frenë menjëherë.

Në mëngjez, në mugësirë, ushtëria u shpu rrëzë murevet dhe, me të vrapuar tanët nëpër forcomat, furia e makinavet shpërtheu nga të dy anët. Por goditjet e tanëvet shkonin më mbarë. Dhe me të vërtetë, ato binin vetëm mbi armikun. Përkundrazi, barbarët nuk ishin aspak më zëmërbutë për të vetët se sa për ata të qytetit dhe, ndërsa lakmonin t'i largonin armiqtë nga mbrojtjet e murevet, ata largonin vetvehten me kërdinë që bënin mbi të vetët ashtu edhe me frikën e rrezikut që u kallnin. Me të pushuar kjo furi (a), shkuan te shkallët. Këtu u duk trimëria e vërtetë, por këtu u paraqit edhe rasti për një kërdi shumë më të madhe dhe brënda pak kohe çdo gjë u mbyt në gjak dhe vëndi u mbush kudo me kufoma.

Murati s'mundi ta vazhdonte më gjatë atë mizori kundër vetvehtes, me gjithë që luftimit ia pat filluar me vendosmërinë më kokëngjeshur. Prandaj, pasi e ndërpreu betejën, u kthye si i rrëmbyer nga tërbimi tërë ankime në kamp dhe atje ngeli gjithë ditën duke çkulur me duar e me rrëmbim mjekrën prej plaku, gjersa më në fund ngriti sytë në qiell dhe u qa, i prapi, kundër perëndivet të veta, që ia ruajtën thinjat për atë zi e turp, kështu që e gjithë jeta e tij e mëparëshme edhe emëri otoman po mbuloheshin me atë farë shëmtimi dhe një qytezë e humbur e Epirit po ia nxinte veprat trimërore, që kish bërë për sa e sa vjet. Purpuratët dhe të tjerët, që i qëndronin fare afër, po e ngushullonin me fjalë të ndryshme dhe po i sillnin më kot me zëmër të pikëlluar shumë shëmbuj të vjetër e të rij të fatkeqësis së mbretërvet të jashtëm. Të nesërmen plaku, sadoqë me trup jo mjaft i shëndoshë, sepse ajo hidhëri aqë e madhe e kishte tretur pothuaj të tërë, caktoi një mbledhje me satrapët, të cilët thonë se ishin katër, dy pashë, i Romanisë dhe i Azisë, dhe dy që i quajnë këshilltarë, dhe u këshillua gjatë me ta për fatin e gjithë luftës. Mbledhja u nda në tre mendime: njeri qe që të vazhdohej rrethimi i Krujës dhe të kalohej dimri atje, gjersa uria e pambaruar t'i dërmonte krejt njerëzit dhe t'i bënte të pazotë për luftë; tjetri këshillonte që, pasi të linin Krujën, të ndiqnin Skënderbenë me tërë ushtërinë, kështu që, po të mos mund të kapej me luftë, të mund të rrethohej më në fund në ikje e sipër në ndonjë vënd dhe të vdiste atje nga uria. I fundit, pasi thoshte se nuk duhej ta zgjasnin më me atë turp, as ta humbisnin ushtërinë për inat, sepse mjaftonin më gjithë orvatjet që kishin bërë dhe gjithë fatkeqësitë që kishin pasur, përfundonte se duheshin dërguar tek ai të deleguar, për ta caktuar me një farë mënyre tributar të Otomanit, po të pranonte kushtin që do t'i vinin,

a) D.m.th. e makinavet.

duke i kërkuar të paguante 10 mijë monedha ari për çdo vit. Ky mendim, që dukej më i sigurt, u pranua për arësye se Murati i quante një fitore mjaft të madhe, sikur t'i a vinte me këtë mënyrë zgjedhën armikut, para se të largohej nga Epiri, dhe ta bënte vëndin një krahinë tributare të tij. Përkundrazi, mendimin që rrethimi të vazhdonte nuk e pranoi. për arësye se merrte parasysh së pari vështirësitë e shuma të dimrit, gjë që u sillte mërzi më shumë rrethonjësvet se sa të rrethuarvet, pastaj mungesën e ushqimevet për të mbajtur gjithë atë mizëri për një kohë aqë të gjatë dhe, cka është më e madhja, shpërthimet dhe sulmet e paprera të armiqvet kundër kampit. Gjithashtu nuk e pa të udhës se duhej humbur koha duke ndjekur Skënderbenë nëpër malet epirote, sepse edhe frika e rrezikut me këtë mënyrë ishte shumë e madhe. Për këto arësye, pra, u zgjodh për detyrën në fjalë një burrë me shumë autoritet, i cili e kishte emrin Isuf. Por plaku, duke patur frikë se sasia tepër e madhe e parevet do të përbuzej, ndoshta, nga Epiroti, e porositi të dërguarin që, në rast se kundërshtari nuk do të pranonte t'i shtrohej një tributi aqë të madh, ta zbriste atë vetëm gjer në pesë mijë.

Mbetej akoma një vështirësi, puna që s'dihej me siguri se ku do ta kishte ngritur Skënderbeu kampin e vet dhe se, sadoqë të deleguarit ishin të paprekshëm, nuk ishte pa rreziqe të endeshe nëpër atë vënd për ta kërkuar në një pasiguri t'atillë, kur gjithëçka digjej në zjarr të luftës. Por Tiranin e çliruan nga ky hall disa dibranë, të cilëvet do t'u falej liria, po ta shpinin barbarin shëndosh' e mirë tek Kastrioti. Këta, pra, pasi u liruan nga prangat, u vunë në krye dhe po e hiqnin rrugën të gëzuar përpara barbarit për në kamp. Së pari ata shkuan në mal të Tumenishtit; por, me që s'e gjetën atje Skënderbenë, ia muarrë për në brigjet detare të lumit Ishëm; por as atje s'e gjetën, sepse ai ishte ngritur së andejmi asaj nate dhe i kish shpënë stremet në fushën që e quajnë të kuqe. Prandaj dibranët, që e muarrë vesh këtë nga disa banorë të vëndit, u larguan së andejmi pa vonesë dhe arritën atje për më pak se një orë (se mbante pak nga Ishmi). Përpara se të hynin në kamp, njëri prej udhëheqësvet, pasi la jo larg të deleguarin me shokët, shkoi për tek Skënderbeu, me qëllim që të dinte vullnetin e tij, a do t'i jepte të dërguarit mbretëror mundësinë që t'i afrohej.

Në fillim shokët, me ta parë, e pritën dibranin me brohori të pazakonshme, duke e mbytur me përqafime dhe me të puthura përzier me lot nga malli prej aqë kohe. Pastaj e shpunë me një herë tek Kastrioti, i cili, sapo e pa, e priti dhe e dëgjoi me shumë mirësi; njëkohësisht ai dërgoi pa asnjë vonesë disa kalorës dhe këmbësorë përzier, bashkë me ta edhe Tanushin, për ta ftuar të deleguarin e Tiranit me nderime. Kur e shpunë në kamp, ishte duke ardhur nata, prandaj nuk zuri asgjë në gojë atë ditë për porosinë që kish nga Tirani, por, pasi u prit dhe u nderua në një darkë madhështore dhe shumë të pasur, ra e pushoi tërë natën. Më në fund Moisiu mori urdhër që t'u binte, bashkë me kalorësit më të shpejtë, gjithë vëndevet dhe grykavet rreth e qark dhe të shtonte rojet, se mos Otomani kurdiste me atë maskë ndonjë dredhi; me këtë punë ai e shkoi tërë natën. Kur zbardhi drita, Skënderbeu thirri parinë dhe i dha mbretërorit mundësinë që të fliste. Ai që e kish kurdisur që më parë me mjeshtëri shumë të madhe fjalën, — sikur të ish e mundur t'u a mbushnje disi mëndjen atyre njerëzve të lirë me një

mënyrë të tillë —, thuhet se ia filloi kështu: «O Skënderbe, makar të na i kishin dhënë qëkuri perënditë këto mënt, me të cilat sot më në fund kemi ardhur tek ti, ndoshta më vonë se sa duhej, të detyruar nga mjerimet e pambaruara. Dhe me të vërtetë, as ne nuk do të kishim parë gjithë ato ushtëri të shkatëruara dhe gjithë ata kapedanë të shojtur nga i njëjti fat, as ti nuk do ta kishe çdo ditë përpara syvet mbretërinë të copëtuar, me plagë plot kudo, dhe nuk do të dëgjonje vajet e të tuvet. Por natyra e ka bërë kështu, që të mos shkohet në paqe dhe në drejtësi veçse përmes gjakut dhe mizorivet të luftës. Prandaj, le ta marrim shtruar, le të shpëtojmë ato që kanë mbetur dhe le t'u a ruajmë së paku ato perëndivet më të mira ([a]). Mjaft është mbytur për sa e sa vjet toka epirote në gjak njeriu; prej mjaft kohe po nxin e shëmtuar krahina dikur fort e këndëshme dhe selia fort e bukur e kryetrimavet. Perënditë Muratit i kanë dhënë fuqira shumë të mbëdha dhe gati më shumë, se sa mund të dëshirojnë vdekëtarët, kurse ty, o Skënderbe, shumë të paka, po t'i krahasosh, që të flas lirisht, me të atij. Me gjithë këtë, fuqitë e tua kanë trimërinë e ushtarëvet dhe tënden dhe, çka është më e madhja, fatin që i bën të mos të të turpërojnë dhe të jesh i kënaqur nga to, siç e ke treguar shkëlqyeshëm në të gjitha luftrat. Për këtë ne, edhe pse armik' i ynë, të kemi admiruar shpesh publikisht e privatisht, kur kemi sjellë ndër mënd se me sa lehtësi janë zbutur prej nesh popujt aqë krenarë të Hungarisë dhe Greqia aqë e begatë. Vetëm kjo gjindje ne na ka dalë e pathyeshme dhe që s'duron zgjedhën. Nuk jua them aspak për t'ju bërë qefin, si ndonjë armik ledhatar. Dhe makar të mos ishin të vërteta fjalët e mia. Vetëm kundër jush ne, me sa shoh, nuk jemi ende as të fortë, as fatbardhë. Por s'ka dyshim, o Epirot, se ju duhet t'i a kini shumë frikën këtij fati, i cili ju ka dhënë zëmër e besim, me qëllim, ndoshta, që të mbaroni keq, që të rrënohi më në fund nën sundimin e tij, sikur ta kishit përqafuar për gjithëmonë. Veç kësaj, kjo luftë kaqë e gjatë nuk ju ka humbur as juve pak forca, as pak nder, po të mbani parasysh gjithë anët e fatit tuaj. Dhe me të vërtetë, sadoqë gjer tani nuk e kini luftën kundër nesh me humbje të mbëdha njerëzish, ku është Sfetigradi? Ku është fusha shumë e gjerë e atij qyteti? Ku janë gjithë ato bashtina, gjithë ato ndërtesa, gjithë ato bukuri pronash? Ku shkoi bukuria e gjithë atyre gjërave? Pse u çduk një krahinë aqë pjellore? Ku vajtën gjithë ata hambarë drithrash, me të cilat ju mbushnit gjithë qytetet fqinje dhe vetë Italinë? Ku janë më në fund, që të hesht për të tjerat, ato muret aqë të bukura të Krujës, e cila dergjet aqë e rrënuar, sa që duket se zor ruan kund gjurmë muresh dhe frymë njeriu brënda, pa le më bukurinë e dikurëshme të qytetit. Ç'pret më? Ti e shikon se sa të mbarsura me rreziqe janë të gjitha punët e tua: qytetet, një palë të pushtuara, një palë të rrethuara, koka e vetë mbretërisë, Kruja, e kthyer në hiç; vetëm këmbëngulja e njerëzvet po qëndron ende, e cila, me gjithë këtë më në fund duhet të thyhet dhe do të thyhet pa tjetër, sepse Murati ka vendosur të qëndrojë atje me forca të shtuara tërë dimrin dhe, po ta dojë puna, verën tjetër dhe shumë vite pastaj me radhë, gjersa më në fund, po s'mundi hekuri, t'u a verë zgjedhën atyre njerëzve uria.

---

a) Kuptohet: se perëndivet të luftës. Kuptimi është ky: ata që kanë mbetur të jetojnë në paqe.

Por kjo do të ngjasë më në fund kështu, po të jetë se edhe ti, duke lakmuar të keqen tënde, do t'i përbuzësh paurtësisht kushtet e paqes që të kemi sjellë. Ja, Otomani vendosi të të ketë shok dhe tributar në vënd të kundërshtarit më kobzi; ai e heq rrethimin e Krujës, i ngreh për gjithëmonë flamujt armiqësor prej Epirit dhe i pëlqen më mirë që ta bashkojë krahinën pa gjak dhe ta ketë tributare me anë të kësaj mirëbërësie, sesa të ngulë më gjatë këmbë për t'ju vënë një zgjedhë aqë mizore. Për një nder kaqë të madh, vihet një barrë fare e vogël: T'i jepen për çdo vit vetëm 10 mijë pare floriri. Tjetër asgjë s'kërkon ai nga tuajat, as nga të vetat, që t'i a ktheni. Ju kini mundësi, o epirotë, ti ke mundësi, o Skënderbe, që t'i a pranosh pa ndonjë turp e humbje tënde këtë gjë Muratit, i cili e kërkon me shumë të drejtë në vënd të sa e sa qyteteve tona në Epir, në vënd të sa e sa bashtinave dhe gjërave nga më të bukurat, që ti zotëron prej kohe jo me ndonjë të drejtë trashëgimie, por sepse i ke rrëmbyer me dhunë. Mos vallë është më pak i dëgjuar Peloponezi nga Epiri? Mos qëndron më prapa teje Karamani për nga fisnikëria, për nga fuqia apo për nga pasuria? Më falni për guximin tim, por edhe të tjerë popuj shumë të lashtë dhe të dëgjuar sjellin për ditë në Adrianopojë tribute me zëmër të qetë dhe të kënaqur: aqë më tepër ju, kur tributi në fjalë ju vihet jo për skllavëri, por për një lidhje më të fortë besnikërie. Peshoji mirë fuqitë e tua, o kapedan fort i urtë, peshoje mirë gjithë gjëndjen dhe mos e lërë të të shkasë sot nga duart një rast kaqë i bukur. Po të jetë se nuk do të kujdesesh tani për këtë besëlidhje, do të kërkosh, do ta dëshirosh ta kesh atë atëhere ndoshta, kur nuk do të mundesh, kur, me ndryshimin e gjëndjes së punëvet të tua, do ta ndjesh më krenare fytyrën e ngadhënimtarëvet.

Por, nga dëshira e madhe që t'ju nxis për këtë gjë, unë qëndrova në këtë pjesë të fjalës sime më tepër se ç'ishte e drejta për rëndësinë e delegacionit dhe nderin e Muratit. Me gjithë këtë, unë nuk marr prapa asgjë nga ato që thashë; përkundrazi unë, në rast se mund të ndikoj disi mbi Ju si kundërshtarë, ju lutem dhe ju përbetoj që të mendoni për vehten tuaj dhe për ne njëkohësisht, gjersa kjo është e mundur, gjersa plaku nuk ndrron mendim. Dhe me të vërtetë, besoni ju se helmi nga mosarritja e paqes do t'i pikojë më keq në zëmër Muratit se ne? S'ka dyshim se, po të ndodhë që të mos arrihet paqa, kjo do të jetë humbje e jonë dhe e njerëzvet të thjeshtë, sepse ne, për lakminë e tij, (a), e hedhim trupin tonë të pavlerë në rreziqe të tilla dhe shpesh, kur nuk ia dalin me tuajin, ia ngopin shpirtin atij me gjakun tonë. Ne do të jemi çdo ditë këtu, në zëmër tuaj dhe do të derdhim e do të pimë gjak, gjersa më në fund ta ndalojë njerën apo tjetrën palë neveria nga gjithë këto mjerime, apo të na cdukë mizorisht të dy palët këmbëngulja e pafund dhe ndonjë fat i zi».

Barbari s'kishte mbaruar akoma, sepse mbledhja u turbullua nga një murmurimë e madhe që dolli prej shumicës, kur dëgjuan t'u përmëndej puna e tributit; s'e mbajtën dot të qeshurit nga gëzimi i madh që e shikonin Muratin të lodhur tanimë nga armët e tyre dhe si të mundur me luftë. Të tjerët çfrynin mërishëm dhe thoshin se, me

---

a) Kuptohet: **të Muratit.**

këtë farë peqeje, Murati përpiqej t'i shtinte në dorë dhe t'u vinte një ditë dalëngadalë zgjedhën si tributarë, gjersa s'mundte si kundërshtarë. As edhe një nuk u ndodh që të pëlqente më tepër atë paqe se sa luftën e përherëshme, apo që të thoshte të pakën se duhej menduar për atë gjë. Sa fort u ngrihet morali njerëzvet, kur u venë punët mbarë. Hej, medet, ku ka shkuar tani ai shkëlqim i asaj gjindjeje, ajo bujari zëmrash, ajo farë trimërie e pathyëshme? Shikonin arbërorët mbretërinë të coptuar, qytetet ca të pushtuara ca të rrethuara, fushat stërgjvshore të mbuluara nga armët armike, gratë, fëmijët të tretëshin në frikë e lote larg vështrimit të tyre, trupat e të vetëvet t'u shqyheshin para syvet dhe vëndin të gjithë të kullonte gjak, e me gjithë këtë u pëlqente më mirë të dergjeshin në atë fatkeqësi dhe të mbronin lirinë e përgjakur, sadoqë jo krejt fatzezë, se sa t'i jepnin armikut shënjën më të vogël të zëmërlëshimit! Skënderbeu, pra, i patrëmbur në mes tyre, u kthye nga barbari dhe, për të mos e dërguar tek Murati me dyshim e ankth në zëmër për shkak të përbuzjes, i tha, pasi pushoi zhurma:

«Kjo dërgatë e jote nuk është shumë e ndryshme nga ajo, që solli dikur, në rast se mbaj mënd, edhe Ajredini, i cili, që në fillim pothuaj të mbretërimit tonë, kërkoi në emër të Otomanit me letra të sjella nergut për këtë punë, disa qytete të Epirit dhe një pjesë të Maqedhonisë. Prandaj unë besoj se mjafton përgjigja që muarët atëhere një herë e për gjithëmonë, sepse, më duket që as fati ynë s'ka rënë aqë poshtë, as juaji s'është ngritur aqë lart, sa që të mund të na i parashtroni sot këto kushte të reja me nder. Sa për humbjen e qytetit të Sfetigradit, për rrënimin e murevet të Krujës dhe për shkatërrimin e gjithëçkaje në fushë, siç i numurove ti me radhë, ne zor se i quajmë këto humbje; vetëm të jenë gjallë këta kapedanë, të jenë shëndoshë e mirë ushtëria jonë dhe populli ynë; gjithëçka tjetër që na ka humbur, ne do ta kemi, me ndihmën e perëndivet, përsëri, besomë mua: gjithë shkatërrimet do t'i vëmë rishtas në vënd. Këto punë të dorës së njerëzvet kështu e kanë, lehtë bëhen e lehtë prishen, mjafton që të mos mungojnë mjeshtërit e zotë, duart e forta.

Por thuajmë, të lutem, me që ju ardhëka mirë t'i numroni humbjet tona, sa ju kanë kushtuar juve këto gjer më sot? Sa ju ka kushtuar humbja e Sfetigradit, megjithëse ne e humbëm atë jo për trimërinë tuaj, por për besimin e kotë të qytetarëvet? Sa gjak ju ka qëndruar rrethimi i Krujës? Mbahuni, pra, s'jua kam aspak zilinë. Trima të tillë, me fat të tillë qofshi në shekuj të shekujvet; kështu i pafsha flamujt tuaj në Epir. Rrethoini qytetet, sulmoini, suljuni aravet, shkatërroni çdo gjë frutore që mban Maqedhonia, gjersa lini gjurmë të tilla të fatit tuaj, përmendore të tilla të trimërisë dhe burrërisë suaj. Prandaj për ne do të kishte më tepër dobi që t'ju luteshim të mos largoheshit, se sa ta blinim largimin tuaj me atë pare. Mos ndodhtë, sa të jetë gjallë Skënderbeu, që ta shohë apo ta dëgjojë kush tributare tuajën këtë krahinë. Jo, nuk do të lejonja, edhe sikur të na kthenit gjithë Maqedhoninë dhe gjithë selitë e etërvet tanë, edhe sikur Otomani ta ndante me mua mbretërinë e tij, nuk do të lejonja që të njollosej me këtë turp emri epirotas. Prandaj më kot na i grumbullove këtu gjithë ato shëmbëlla të huajsh, më kot na përshkrove fatin e zi të Pellopenezit dhe skllavërinë e Azisë dhe të të tjerëve, sepse s'ka asnjë shëmbëll aqë të fuqishme, sa që të mund ta tërheqë shpirtin e lirë në një turp të tillë».

I dërguari s'foli më dhe as që deshi të bënte ndonjë përpjekje tjetër për këtë çështje apo t'u zinte në gojë, sipas porosisë së plakut, për sasinë më të vogël të të hollavet, kur e shikonte se çfar kundërshtarë me zëmër kishte përpara. Kështu mbledhja u shpërnda dhe ai bashkë me shokët u shpunë tek Skënderbeu për të ngrënë e pushuar. Pastaj, si u prit e u nderua si jo më mirë, e mori Tanushi dhe e përcolli bashkë me disa kalorës gjer në një largësi pothuaj prej një mijë hapash nga kampi, me qëllim që të mos i vinte kush dorë nga ushtarët e pafrenuar.

Sapo u largua nga sytë i dërguari, Kastrioti, nga frika që u kish pusivet armike, po të mos e ndrronte vëndin, ngriti flamujt dhe u nis me të gjitha forcat për në Tumenisht, duke vënë kudo nëpër ato anë roje dhe zbulonjës më tepër se c'kish bërë kurdoherë tjetër më parë.

Kur i dërguari u kthye në çadrat, të cilat ishin vendosur në Tiranë të vogël, ia shtoi Muratit shumë hidhërinë dhe smundjen prej pikëllimit. Prandaj, me qënë se ajo shkonte duke u bërë çdo ditë edhe më e rëndë, satrapët hoqën dorë krejt pothuaj nga kujdesi për luftë dhe e drejtuan tërë vëmëndjen e vet në shërimin e plakut dhe në përdorimin e barëravet për të. Por për një sëmundje si ajo, që s'i dihej me siguri, asnjë bar nuk dukej më i mirë se sa fjalët, sepse e keqja që e kish shtrënguar nga mosdurimi i pikëllimit, vetëm me ngushëllime të përshtatura mund të lehtësohej dhe vetëm me ndonjë kënaqësi të re mund të mjekohej.

Kjo gjëndje vazhdoi kështu për pak ditë dhe Tirani jo vetëm që e mori mjaft mirë vehten, por edhe mundi t'i dëgjonte të vetët dhe t'u fliste mjaft lehtë, si edhe të kujdesej, duke dhënë urdhëra, për shumë gjëra që dukeshin të nevojshme, gjersa Skënderbeu, me të marrë vesh smundjen e tij, u sul dy-tri herë kundër kampit dhe ia shkurroi pothuaj edhe atë pak shpirt e trup që i kish mbetur. Sulmi i parë dhe i dytë i këtij nuk i shkaktoi edhe aqë gjak dhe as që ngjau ndonjë gjë e denjë për t'u përmëndur, sepse barbarët e ruanin me shumë kujdes kampin dhe kishin hall më tepër të mbronin vehten, se sa të ngacmonin të tjerët. Kjo gjë e ndezi edhe më keq Skënderbenë dhe gati e tërboi fare. Prandaj, më së pari, siç kish bërë shpesh, për ato plane zgjodhi natën, e cila prej vetiu kishte për të sjellë mjaft frikë e turbulli; pastaj, duke marrë me vehte thuajse të gjithë kalorësinë e vet, u nis për në Tiranë, sepse sulmi nga ajo anë për kalorësit ishte më i lehtë dhe çadrat e armikut mund të dëmtoheshin më tepër. Kish kaluar mezi i natës, kur kalorësia po i afrohej Tiranës duke tradhëtuar vetvehten me zhurmën që bënte. Errësira ishte më e madhe se zakonisht, sepse qielli ishte mbushur me re të zeza që s'të linin të shikonje fare. Prandaj shumë zor mund të merrej ndonjë masë kundër sulmit të atyre që po vinin; me gjithë këtë u muarrë ato masa që mund të merreshin në atë kohë duke u radhitur ushtëria ashtu si mund të gjykohej më mirë, gjersa armikun e dëgjonin, por nuk e shikonin. Kjo gjëndje e kohës nuk ish më pak e pavolitëshme dhe e rrezikshme as për tanët, dhe, sadoqë zakonisht guximin e kanë më të madh ata që hidhen në sulm se sa ata që e presin, prapëseprapi atyre u kish hyrë në zëmër një farë frike dhe zor të guxonte kush të bënte më këmbë përpara. Në atë kohë, kur të dy palët po nguronin, Skënderbeu mori jo më shumë se një qind kalorës nga të pararojës dhe, duke u shkëputur nga turmat e tjera, u lëshua me vrull shumë të madh dhe me vrap përpara gjer afër forcomavet për të ngacmuar armiqtë, dhe, pasi i sulmoi me fjalë dhe me shigjeta që u hidhte,

i nxori disa jashtë vëndevet që u ishin caktuar, tërë zjarr për ta arritur e për ta shtypur. Por pikërisht nga ata u shtypën disa vetë, kurse të tjerët u kthyen vetiu tek të vetët.

Epiroti u përpoq për një farë kohe, duke vrapuar sa këtu atje, t'i gabonte dhe t'i bënte të hidhnin kundër tij turma më të mbëdha. Por, kur e pa se koha po shkonte me këtë shpresë të kotë dhe kur vuri re se errësira e natës po çdukej për pak nga dita që po afrohej, u kthye tek të vetët. Duke flakur tej çdo frikë, i ndau forcat me Tanushin dhe Strezin, (sepse Moisiu kishte mbetur në Tumenisht me forcat e tjera) dhe, pasi i porositi të gjithë me radhë se çdo të bënin, i drejtoi kundër armikut. Furia e parë cfryu me predha dhe pjesa më e madhe e luftimit kaloi me të hedhur shigjeta, sepse Kastrioti, nga frika se nuk do t'i dallonte dot të vetët nga kundërshtarët, po të përziheshin radhët, nuk u lejonte ushtarëvet të afroheshin për t'u përleshur. Dhe as që do të kishte arritur puna gjer në shpatë, sikur mbretërorët, të mbështetur në numurin e vet të madh, të mos kishin dërguar nga krahu i majtë, për t'i mbyllur tanët në mest, një ushtëri të shënuar, të cilën Skënderbeu, kur e pa se ishte larguar pak nga mizëria tjetër, pasi i ndau edhe ai forcat e veta me qëllim që luftimi të mos ndërpritej në asnjerën anë, e sulmoi me vrull shumë të madh, duke iu lëshuar me të shpejtë dhe duke lënë forcomat ku qëndronte.

Barbarët në sulmin e parë i pritën me guxim, duke shpresuar se do t'u vinte për së shpejti ndihmë nga kampi, por, kur e panë se po u shkatërroheshin pak nga pak forcat nga vonesa e të vetvet, kurse armikut, bashkë me fitoren, po i shtohej edhe guximi, i kthyen kuajt nga shatorret dhe muarrë arratinë për të shpëtuar gjallë, duke ua mbathur si mundën. Me gjithë këtë shumë prej tyre kishin rënë para arratisë, sikurse edhe disa nga tanët.

Ylli i mëngjezit që po dilte dhe fuqia e armiqvet që po shtohej, e shtrënguan Stresin dhe Tanushin të kthenin shpinën. Radhët e armiqvet do ta kishin ndjekur me shumë zjarr atë pakicë të tanëvet, por ata e lanë më nj'anë dëshirën për shpagim, për të mos ia lënduar zëmrën Muratit, dhe u kthyen për të bërë llogarinë e dëmevet të veta. Përveç vrasjevet në njerëz, kampi s'pati ndonjë dëm tjetër, as pësoi ndonjë plaçkitje, me përjashtim të disa plaçkave që u muarrë nga të vrarët, sepse beteja nisi dhe mbaroi përpara pahisores, jo brënda kampit.

Purpuratët ia fshehnë me shumë kujdes këtë kërdi Muratit, për të mos dhënë shkak që t'i shtohej pikëllimi; me gjithë këtë plakut të shqetësuar s'i shpëtoi asgjë, sepse murmurimat e përshbashkëta dhe klithmat e njerit e të tjetrit në atë turmë e bënë ta merrte lehtë me mënd atë mjerim, që ia ndillte zëmra. Dhe tani ata trëmbeshin se armiku, po të gjënte kohën, do të sulmonte vetë çadrën e kryeparit. Por turpi i pengonte ta linin rrethimin dhe luftën e filluar me aqë mëri. Me gjithë këtë disa përpiqeshin t'i mbushnin mëndjen Tiranit që të kthehej në Adrianopojë dhe të kujdesej për shëndetin e vet, duke e lënë pjesën më të madhe të forcavet në Krujë. Me këtë mënyrë, po të largohej dhe po të mos e shikonte më me sy atë mjerim dhe atë armik nga më gjakatarët, do t'i largohej gjithashtu edhe smundja me tërë vuajtjet e saj. Por, duke parë se smundja po bëhej çdo ditë edhe më e rëndë dhe se po e linte dalë nga dalë fryma, e kuptuan që të gjithë se s'mund ta largonin atë goditje të fatit me asnjë ndryshim vëndi, me asnjë fuqi apo

kujdes njerëzor. Prandaj ata, pa ia pushuar barërat trupit të mbaruar, (sepse shpresa kurrë s'e lë zëmrën e njeriut), po përpiqeshin tani, secili sipas mundësisë së vet, si jetimë, pa kapedan, të siguronin çdo gjë, me të cilën mund të shpëtonte ushtëria nga ajo furtunë; dhe kështu, pasi i ngritën çadrat, të cilat ishin tepër të shpërndara dhe prandaj mund të sulmoheshin dhe të dëmtoheshin më lehtë nga armiku, e mblodhën kampin në një rreth më të ngushtë dhe e forcuan me armë shumë të fuqishme dhe me forca luftëtarësh shumë të mbëdha. Pasi i rregulluan kështu të gjitha, po prisnin ose vdekjen e Tiranit, e cila do t'i jepte fund atëhere luftës, ose ndoshta shërimin e tij, që do ta forconte rrethimin me masa të reja.

Skënderbeut nuk i shpëtonte asgjë nga këto, sepse më nj'anë ai kishte zbulonjësit që i shikonin të gjitha dhe ia parashtronin si t'i kishte para syvet, m'anë tjetër të arratisurit, shumica e të cilëvet shkonin dhe grumbulloheshin për ditë tek ai dhe në qytete të tjerë [a]) dhe zbulonin planet më të fshehta të armiqvet, sidomos pasi kish filluar të besohej nga turmat dhe të pritej me siguri vdekja e mbretit. Prandaj edhe Epiroti e hoqi mëndjen nga sulmet e zakonshme dhe po e ruante tërë trimërinë e vet për në vdekje të Tiranit. Me gjithë këtë ai shëtiste ditë e natë nëpër mal të Krujës dhe bisedonte me Vranakontin, gjithashtu endej me trupa të shumë nëpër kodrinat fqinje, se mos mund të zinte ndonjë palë robër të ushtërisë, dhe vetëm me këtë pamje i bënte armiqtë që të pikëlloheshin.

Por kjo ndërprerje nuk zgjati shumë, ndërsa armiku ishte në pikëllim e në pritje, sepse Otomani dha frymë brënda atyre tri ditëve. Thonë se, kur e ndjeu që i kish ardhur dita e fundit, bisedoi shumë me purpuratët, ndënjur në shtrat, duke u ankuar me të madhe për fatin që po ia nxinte jetën me një vdekje aqë të turpshme, sa që ai, i cili ia kish vënë sa e sa herë frenë trimërisë hungareze dhe e kish çdukur madhështinë e grekëvet po thuajse bashkë me emrin e tyre, po shtrëngohej të jepte shpirt i turpëruar nën muret e një qyteze të humbur dhe ndër sy të një armiku aqë të ulët. Pastaj, me gjithë që trupi i kishte mbaruar fare dhe lotët, që i rridhnin nëpër faqe nga shikimi i të birit, s'e linin plakun të nxirrte zë, u kthye nga Mehmeti dhe, pasi ua la me shumë mall në besë të vetvet, i dha këshilla të shuma herë në prani të të tjerëvet, që po e dëgjonin, herë pa njeri përpara. Një gjë i përsëriste shpesh, se armiku nuk duhej përbuzur kurrë. Vetëm për këtë ai ishte penduar tërë jetën dhe do të vazhdonte të pendohej edhe në Tartar, [b]) (në rast se njeriut i mbetet, pasi i shuhet trupi, ndonjë pjesë gjallë), sepse, duke e rritur pak nga pak armikun me mospërfillje, i kishte shkakëtuar vehtes një fatkeqësi t'atillë dhe i kishte vënë emrit otoman përgjithëmonë një njollë t'atillë, sa që mbarë bota dhe gjithë brezat e ardhëshëm pas kësaj do ta përmëndnin si në përrallë vdekjen e tij aqë pa nder rrëzë murevet të Krujës. Kaçaku duhej shtypur atëhere, kur i dolli zot mbretërisë mizore me atë kob në Hungari; atëhere, pikërisht në atë luftë, kur popujt s'kishin marrë ende zëmër, ai mund të çdukej e të mos i ndihej emri, pa derdhur gjak pothuaj se

---

a) Kuptohet: përveç Krujës së rrethuar.-

b) Në botën tjetër, në mbretërinë e të vdekurvet, në ferr; (nga greqishtja: Tartaros) -

askush nga të vetët. Kështu, s'do të ishte nevoja të dërgohej as Ali Pasha, që ia ushqeu i pari guximin e çfrenuar dhe ia la qe në fillim fatin e bardhë në dorë, as të tjerët, që pjesërisht i kapi, pjesërisht i vrau dhe me këtë mënyrë e rriti aqë tepër fuqinë e tij dhe besimin në zëmrat e popullit që kish në bindje, sa që ai, po të mos i kishte provuar mirë vetë me të keqen që e gjet, zor t'i besonte këto gjëra, po t'ia rrëfenin të tjerët një turp dhe një coptim kaqë të madh të mbretërisë. «Hymë» thoshte, «në Epir dhe zumë vënd këtu me më se 160 mijë luftëtarë. Tani, po patët kohë, mblidhini të gjithë, numëroini kokë për kokë dhe do të shikoni se sa kemi humbur nga ç'kishim në fillim. Vëndi s'na i nxinte njerëzit; tani sa çadra kanë mbetur zbrazur? Sa kuaj enden pa zot? Me sa forca më të paka do të kthehi ju në Adrianopojë? Ju, sepse shpirtin tim ia kanë taksur 'fatijet tokës epirote. Por përse t'ia ngjis vehtes sime pengesat dhe mjerimet e fatit? Me të vërtetë, fara e këtyre të këqiave qiti së pari krye në Epir atëhere, kur Hungaria ishte në flakë, kur, në mes të asaj stuhie të luftës, nxiste kundër nesh armët e Evgjenit dhe të krerëvet të tjerë të krishterë, kur luftohej jo për Epirin, por për zotërimin e gjithë mbretërisë, siç e tregojnë për këdo përpjekjet e stërmundishme të Varnës dhe të Bazilesë. Kështu ky armik, siç e shikoni, u rrit, kur as koha, as forcat nuk na mjaftonin për gjithë ato punë. Por se me ç'mënyrë apo me ç'mjeshtëri ju duhet të luftoni këtej e tutje me të, për këtë mos i prisni këshillat nga unë, që kam qënë një gjykatës aqë i keq edhe për vehten time në çdo gjë. Kurrë s'më ka gënjyer më tepër fati në mendimet e mia. Ti, Mehmet, ke për të qënë, ndoshta, një luftëtar më me fat kundër tij dhe në vënd të sa e sa ndereve që pata unë, perënditë e kanë ruajtur, mbase për ty triumfin e Epirit. Dhe kështu do ta marrësh nga unë, o bir, këtë skeptër dhe shënjat e tjera të mbretërimit, dhe në mes tyre sidomos këtë armik, për të mos e lënë të pashpaguar vdekjen time. Ja trashëgimi më i madh dhe më i nderuar që do të kesh nga unë, ja kurbani i vetëm që ta kërkojnë me lutje duart e mia prej plaku».

Pas këtyre fjalëve ai e kyçi gojën dhe tërë atë gjysmë dite po thuaj mbeti duke hequr në agoni. Pastaj një errësirë ia veshi sytë dhe ai e dha atë shpirt aqë të urryer nga të krishterët.

Është mirë tani t'i dëgjojnë këto dhe t'i vështrojnë ata, që ua ngrejnë aqë shumë vlerën gjëravet njerëzore dhe që besojnë se mund t'i lejohet kujt ta zotërojë fatin aqë fort, që të mos i ikëje kurrë nga duart. Kush ka qënë ndonjë herë më i madh se Murati? Të më falin të tjerët, por kush e ka patur në tërë botën emrin më të dëgjuar se ai? Kujt i ka ecur më mirë fati? Kush i korri në atë kohë fitoret më të bukura dhe kush i pasuroi Otomanët e mospërfillur dhe familjet barbare me plaçkën e tërë atyre mbretërve të mundur dhe popujve nga më kryelartët? Ky, pasi i vuri fre furisë së brendëshme dhe gjakderdhjes vëllazërore, (se lakmia për të mbretëruar mund të bëjë gjithëçka), që në fillim sa po e zotëroi gjëndjen, i pari ia rrëmbeu lirinë Greqisë së çmëndur a) dhe pasi e nguli sundimin mu në zëmër të saj, i goditi pastaj, duke marrë që andej forca, popujt e tjerë të krishterë me mje-

---

a) Kupton luftrat e brendëshme të Bizantit, që përfunduan në rënien e perandorisë dhe në pushtimin e saj prej turqvet.-

rime aqë të shumë, sa që zor t'i numërosh. Ky e rrënoi i pari murin e grekërvet në grykën e Peloponezit pranë Istmit të Korinthit, që tani e quajnë popullorçe Heksimilium a), dhe e bëri rrugë për të kaluar në çdo anë të Evropës. Ky shtiu në dorë në Azi gjithë ato mbretërira dhe qytete jo me ndonjë të drejtë trashëgimie, por vetëm me trimëri; shpartalloi ushtëri, theu e dërmoi mbretër në luftë. Ky gjithashtu, pasi u vra mbreti i hungarezëvet, i dha më se një herë arratinë Huniadit, kapedanit emërmadh dhe luftëtarit kryetrim, dhe duke rrotulluar në mënd këto favore të fatit, u zotua të bëhej zot i gjithë botës dhe i gjithë mbretërivet të krishtera! Por tani sa i ndryshëm shpirti i tij, sa e ndryshme fjala e tij me jetën e mëparëshme, kur e dëgjonje të ankohej me një mënyrë aqë të ulët dhe të ulurinte me një mënyrë aqë të shëmtuar mu në sy të armikut të vet dikur të përbuzur! Ku vajti ai shpirt i pathyeshëm dhe ai zë urdhëronjës? Zë që sa e sa kapedanë dhe legjone, sa e sa mijëra luftëtarësh e patën dëgjuar me veshë të tmeruar! Por sa i ndryshonte tani shprehja, fytyra, pamja? Ku është ajo kokë e zbukuruar me sa e sa fitore? Ku është ajo e djathta e tij e stolisur me skeptra? Kufomë e shëmtuar po dergjet aty përdhe, me duar të lidhura, me këmbë të shtrira, që fitimtare shkelën sa e sa toka me lavdi; asgjë s'i ruan ai trup i brishtë nga gjithë ato të mira, nga gjithë ato lavde. O natyrë e pafuqishme e njeriut! O lakmi e kotë e vdekatarëvet për lavdi! O mëndje të verbëra të njerëzvet! Përse mburremi? Përse mbahemi me të madhe? Përse i kërkojmë aqë fort nderet, pasuritë, fuqinë? Mund t'i gëzojë kush këto për jetë? O, ç'ndryshim i admiruëshëm i sendevet! E paqëndrueshme është lavdia e pushtetit njerëzor dhe lodër e fatit lozanjar!»

Trupi i tij, i lyer me esencë dhe erëra, u ruajt me shumë kujdes për t'u varrosur pastaj në Bursë, qytet i Azisë, sipas zakonit të asaj gjindjeje.

Mehmeti u përshëndet me njëherë si mbret. Purpuratët e mbajtën sa mundën më tepër të fshehur vdekjen e plakut, me qëllim që lajmi i asaj ngjarjeje të mos shkonte në vesh të armikut. Të nesërmen, pasi mblodhë natën plaçkat dhe bënë gjithë gatitjet për nisje, muarrë flamujt dhe ikën pa gdhirë ende mirë.

Murati thonë se vdiq aty nga mezi i vjeshtës, pesë muaj, pasi kish filluar të rrethohej Kruja. Sa për moshën e tij, janë shprehur mendime të ndryshme ,por askush nuk e mohon se ai kish arritur të tetëdhjetë e pesat. Mehmeti e la sigurisht atë rrethim dhe atë luftë aqë të turpshme kundër dëshirës së vet, por ai u shtrëngua të shkonte në Adrianopojë për të ruajtur zakonin e vjetër lidhur me marrjen e shënjavet të pushtetit dhe për të shojtur kryengritjet, në rast se ndodhte kund ndonjë, siç ngjet në një gjëndje ndryshimi të tillë.

Skënderbeu s'iu nda, por e ndoqi këmba këmbës herë duke e sulmuar, herë duke korrur ata më të fundit, gjersa i pa të gjithë se kishin dalë jashtë kufivet të mbretërisë së tij. Atëhere, krenar, që shikonte se edhe Murati kish mbaruar me aqë turp, edhe mbeturinat e armiqvet kishin ikur, u kthye me dy palë gëzime tek të vetët dhe u nis drejt e për në Krujë.

---

a) Heksimilium (Heks = gjashtë (greqisht), =6 mijë hapa); si të thonim shqip. gjashtëmijëshi.-

Ata të qytetit kishin dalë tanimë së bashku me Vranakontin jashtë me shumë mall dhe po endeshin nëpër fushat, që kullonin ende gjak, dhe nëpër vëndet e pushtuara nga armiku. Ata qëndronin kudo, vështronin çdo gjë dhe me zor besonin për gjithëçka shikonin, sepse frika, që u kish hyrë me kohë, s'u kish dalë ende nga zëmrat plot dyshim.

Populli rrodhi i tëri për të pritur Skënderbenë. I pari ndër shumë të tjerë iu hodh në qafë dhe e puthi Vranakonti, pastaj të tjerët, sipas zakonit. Vegjëlia herë i binte kryetrimit më këmbë, herë i kapte rrobat dhe s'pushonte së ia puthuri me mall si nga hera. Gëzimi i zëmravet shpërtheu sa mundi më tepër me brohori, me këngë dhe me gjithëfarë veglash; as gjëmimi i kambanavet, as zjarret e ndezur e të pashuar tërë natën s'pushuan për shumë ditë. Nëpër gjithë qytetin e nëpër tërë fshatrat e rrugët kryqe u bënë festa e gostira me sofrat nga më të pasurat. Krutanët u lavdëruan për veprën e tyre besnike dhe për trimëritë e bëra nga të gjithë dhe nga secili veçanërisht. Rojës, përveç rrogës së caktuar, iu ndanë një sasi e madhe të hollash e rrobash. Vranakontit, veç arit dhe argjëndit, iu dhanë si dhuratë dy klamida a) të purpurta dhe një e endur me ar dhe katër bashtina; më së fundi u nderua pa e pritur me shënjat e pushtetit dhe u caktua si prijës në krye të të gjithë Matit. Por mbi të gjitha një gjë nuk la mbas dore Kastrioti, të dërgonte lajmëtarë të kësaj fitoreje nëpër të gjithë princërit dhe popullsitë fqinje. Prandaj një mizëri e paparë njerëzish po vraponte çdo ditë atje nga të katër anët; shumë gjithashtu po vinin, të shtyrë, siç ndodh, vetëm nga lajmi i ngjarjes së papritur, i vdekjes së Muratit, si në ndonjë çfaqje madhështie të pazakonshme. Ky lajm u përhap e mori pothuaj dhenë në të gjithë botën brënda një kohe të shkurtër. S'mund të kish atëhere lajm më të mirëpritur dhe më të gëzuar për gjithë të krishterët. Hungaria mori frymë, Greqisë i erdhi shpirti përsëri në vënd dhe iu duk sikur shpëtoi nga prangat; të gjithë muarrë zëmër nga ajo shpresë e kotë, gjersa prisnin që ndrrimi i mbretërvet të ndryshonte edhe gjëndjen e tyre fatkeqe.

Hej medet! ç'mendime të gabuara dhe ç'shpresa të vajtuara shpëtimi për të mjerët! Ne e pamë Muratin që vdiq, por mos vallë mbetëm pa një trashëgimtar edhe më gjaksor? S'ka dyshim se fati bëri që, pas shumë të zezash, për hir të lotëvet tona, të vdiste ky njeri, por mos vallë tashti me Mehmetin u shdukën fatkeqësitë tona? Mos u çduk mynxyra? Pa dyshim se ne po rrimë duarkryq, duke luftuar në mes tonë nga urrejtja për njeri tjetrin; por do të besojmë se bashkë me kokën e një njeriu do të çduket edhe fati aqë i madh i armiqvet? Më dridhet zëmra ta them, por ne do t'u japim fund edhe ndoshta shumë shpejt grindjevet, fatkeqësivet tona, pasi t'i kemi dhënë fund edhe gjithëçkaje që na ka mbetur. Por më mirë për tani le t'i lëmë më nj'anë lotët, le të vazhdojmë bashkë me të tjerët në këtë gëzim të shkurtër.

Përgëzimet i vinin tani Skënderbeut si duke ngrënë seder edhe nga popujt e huaj, dhe emri i tij i dëgjuar në ato ditë ishte përhapur dhe mbahej në gojë nga të gjithë si kurrë ndonjë herë. Kruja atëhere, me vdekjen e Muratit, u bë më e dëgjuar se Argosi dikur me vdekjen e Pirros. Këto përgëzime krerët e krishterë i shoqëruan edhe me një mi-

---

a) Mallotë greke për luftë.-

rënjohje dhe bujari shumë të madhe dhe të përzëmërtë. Kështu, Papa i Romës Nikolla, mbreti i Hungarisë Vladislav dhe Filipi, duka i Burgonjës, i dërguan, si duke ngrënë sedër, një sasi shumë të madhe ari dhe argjëndi, sepse e dinin fare mirë që ai, i shkurruar nga dëmet e luftravet të gjata, kishte nevojë për një ndihmë t'atillë. Alfonsi gjithashtu, mbreti i aragonasvet, i cili ua kalonte shumë të tjerëvet lidhur me dashurinë për Skënderbenë, sasisë shumë të madhe të të hollavet i shtoi edhe 300 mijë shinikë gruri dhe 100 elbi, sepse e kish marrë vesh se mbjelljet ishin penguar në Epir nga armiku dhe se ato që qenë bërë, u prishën prej tij. Ai i dërgoi gjithashtu edhe shumë mjeshtër, me pare të veta me qëllim që të rindërtonin muret e Krujës, që e dinte se ishin rrënuar nga barbarët. Kastrioti ia rriti me një mënyrë të mbrekullueshme emrin fitores me lodrat e ndryshme që organizoi dhe me bukurinë e tyre. Në Krujë dukej sikur ishte një ushtëri tjetër, e dytë, aqë e madhe ishte mizëria që kish rrjedhur atje nga të katër anët, jo vetëm spektatorë, por edhe një rini fort e zgjedhur, për t'u matur për çmimet që i ishin venë përpara. Njerëzvet, kur vështronin atë rini luftarake dhe kur shikonin ata lule burrash rreth Skënderbeut, nuk u dukej aqë çudi që fuqitë e Muratit ishin thyer prej arbëvet. Me të vërtetë, ishte kthyer atëhere përsëri shkëlqimi i lashtë i Maqedhonisë dhe dukej se kishin ardhur prapë, tamam siç ishin dikur, kohët tanimë të harruara të Aleksandrit dhe të Pirros.

Ky qe fundi i luftës me Muratin.




## MARIN BARLETI,

prift shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT, PRINCIT TË EPIROTËVET»

### Parathënie

Sa më larg që më shpie dëshira për të shkrojtur, aqë më tepër e shikoj se më shtohen mundimet bashkë me vetë rëndësinë e ngjarjevet. Dhe tani me të vërtetë unë e kuptoj, nga vetë përvoja e punës, se ai dyshim që pata menduar, siç e tregova në fillim të kësaj vepre, lidhur me barrën që i ngarkonja vehtes, s'ka qënë një frikë e kotë. Dhe me të vërtetë, sadoqë një pjesë të rrugës unë e kam mbaruar dhe puna e shkurtuar kështu pak e nga pak do të duhej të ma ngrohte zëmrën me shpresë dhe të më jepte edhe më tepër fuqi për ta përfunduar bukur pjesën që mbetet, prapësëprapi kjo barrë nuk më rëndon më pak, sepse fuqitë për të shkuar më tej përpara po më lënë dhe vështirësitë e rrugës së kryer, të cilat do të duhej të më sillnin një farë ngushëllimi për rrugën që duhet kryer pas kësaj, më shtien, përkundrazi, me vetë të menduarit dhe të kujtuarit e mundit, një frikë jo të papërfillëshme, kur shikoj se tani më mbeten gjërat jo më pak të rënda dhe të vështira. Dhe me të vërtetë, (duke mos e llogaritur fare fatin që pati në Itali dhe triumfin në Apuli a), kush do të mund ta krahasonte nga

a) Ka parasysh fitoret e Skënderbeut në Itali, në luftrat për ndihmë Alfonsit, (shiko libr. X).

ndonjë anë luftën e bërë me Mehmetin me luftën e bërë më parë me Muratin, qoftë nga madhësia e ngjarjevet dhe e rrezikut, qoftë nga gjatësia e kohës, qoftë nga vetë shkaqet? S'ka dyshim se edhe me Muratin s'mbetën pa u përgjakur flamujt epirotë për ekzistencën e vetë mbretërisë dhe ne pamë se tanët shkuan dikur edhe për ndihma të jashtëme [a]) dhe se luftës nuk i dha fund gjë tjetër, veç se vdekja e njerit nga të dy. Pa dyshim se s'mund ta mohojë kush që, kur humbja e zotërimit të Epirit dhe dëmet që pati në atë pjesë të mbretërisë e detyruan Muratin të ngjeshte armët, atëhere gjithë shkaqet e asaj urrejtjeje u bënë më të ashpër dhe gjithë mjetet e nevojshme për atë luftë u përdorën në sasira më të mbëdha. Mehmetin, përkundrazi, e mbushën me tërbim dhe me një farë furie jo vetëm këto gjëra, që ai i kish provuar mirë dhe i kish tretur, si të thuash, për një kohë aqë të gjatë, por edhe fatkeqësia dhe goditja e padurueshme e t'et që sa po i ndodhi. Veç kësaj, mosha e tij e pafrenuar, karakteri prej natyre i egër dhe shpirti i etur veçanërisht për gjak të krishterë, ia kaluan lehtë gjithë lakmisë dhe egërsisë së t'et. Dhe provë mjaft bindëse se sa ai e rriti mbretërinë dhe se me sa forca u lëshua kundër nesh, mund të shërbejë, që të hesht për të tjerat, fati i Kostandinopojës. Prandaj unë nuk e gjykova pa dobi të vë në dukje me një farë hyrjeje gjëra kaqë të mbëdha dhe të tregoj me një parathënie të re gatitjet e armikut të ri, dhe kështu, duke çarë, siç bëjnë lundërtarët, pak e nga pak detin herë me erë e vela, herë me lopata, të arrij shëndosh e mirë te caku që i kam caktuar vehtes. Apo, sikurse udhëtari, i ndrydhur nga barra e rëndë dhe nga lodhja e rrugës, herë rri dhe merr vehten, herë e mban barrën me njerën e tjetrën dorë, me zverk e me krahë, herë e tërheq gjersa të arrijë në vëndin e caktuar, kështu edhe unë kujdesem për vehte dhe për lexonjësit herë me largime të këndëshme, herë duke tërhequr barrën, siç i thonë, me këmbë, në mos mundsha ndryshe, gjersa t'i jap fund punës.

a) Shiko libr. II.

## MARIN BARLETI
prift shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT, PRINCIT TË EPIROTEVET»

### — Libri i shtatë —

Kur u dëgjua dhe u besua në Adrianopojë vdekja e Tiranit, ajo shkakëtoi ndjenja dhe tronditje të ndryshme. Të parët e qytetit, të cilëvet s'u qe vështirur kurrë as sundimi, as fati i Muratit, u pikëlluan fort nga ai lajm dhe i mbajtën zi plakut për një kohë të gjatë, daç për shkak të dëmit të përbashkët, (sepse thuhet që gjer në atë ditë askush nga gjindja otomane s'kishte qënë më i dashur për të vetët dhe më i drejtë për armiqtë,) daç se e dinin që ndrrimi i mbretërvet nuk do të ishte pa dëme të shuma për qytetarët.. Me gjithë këtë, ata që kishin një natyrë shumë të zjarrtë dhe lakmonjëse për gjëra të reja, nuk provuan asnjë dhëmbje, por muarrë edhe më tepër zëmër dhe u mbushën me shpresë, nga që e kishin kërkuar me kohë dhe me lutje të pambaruara skeptrin e Mehmetit, i egër nga karakteri dhe i ri. Vegjëlia e pangopur prej vetë natyrës së saj për ngjarje dhe ndryshime, i dëgjoi me gëzim shumë të madh lajmet, ndërsa Janiçarët, të cilët quhen bij të Prijësit [a]), u lëshuan të armatosur nëpër qytet, me që e gëzojnë këtë lejë apo më mirë këtë zakon të svetëruar në kohë varrimi të mbretërvet, dhe u rrëmbyen, pa ua ndaluar kush dorën, shumë nga të mirat qytetarëvet, sidomos të krishterëvet dhe judejvet, emrat e të cilëvet janë të urryer për turqit. Përveç kësaj, ishin grumbulluar atje dhe po grumbulloheshin çdo ditë njerëz nga të katër anët e dheut për të parë atë ngjarje të pazakonshme dhe sundimtarin e ri. Kështu Mehmetit, që po kthehej së bashku me ushtërinë, i duallë përpara për ta pritur një mizëri pothuajse e pabesuëshme njerëzish, por të parët nga të gjithë janiçarët që thamë. Këta, pasi i kërkuan sipas zakonit, falje për krimet dhe plaçkitjet që bënë në qytet dhe pasi e paten atë falje prej tij me aqë lehtësi sa edhe e kërkuan, e shpunë pastaj në pallat, ndërsa vegjëlia po e priste brënda murevet me gëzim të madh dhe me duartrokitje të shuma. Atje, i thirrur nga të gjithë «prijës suprem» dhe i stolisur me diademën, me skeptrin dhe me gjithë veshjen tjetër

---

a) Të Sulltanit.-

mbretërore, u vu në fron të t'et, në mes të lutjevet dhe të kushtimevet të shuma të popullit. Njëkohësisht atij iu dorëzua arka dhe thezari i shtetit. Purpuratët dhe gjithë më bujarët i premtuan bindjen e vet duke u betuar. Kudo nëpër gjithë lagjet e qytetit u shpërnda ar dhe argjënd dhe ushtarëvet iu nda një sasi e madhe të hollash.

Kështu zakoni i lashtë dhe madhështia e kremtimit, kur bëhej dikush mbret, lidhur me Mehmetin, pjesërisht u ruajtën, pjesërisht jo. Dhe me të vërtetë, sovranët e turqvet e kishin zakon para çdo gjëje tjetër të mbanin të bijtë, sapo kalonin moshën e pubertetit, larg tyre dhe jashtë Evropës, në vënde të largëta të Azisë, për arësye, ndoshta, që të mos u ngrinin pusi prindërvet nga pasioni për të mbretëruar, pasion që zor se lë pa prekur ndonjë moshë apo person. Por, kur mbreti është duke vdekur, apo besohet se është afër vdekjes, satrapët dhe të tjerët që kanë një autoritet më të madh në popull dhe që interesohen më tepër për pushtetin dhe për punët shtetërore, u dërgojnë, kush njerit, kush tjetrit, sipas simpatisë që ushqejnë për filizat mbretërore, lajmëtarë dhe letra, duhe i njoftuar për të gjitha me radhë dhe duke i nxitur të vinë me të shpejtë për të marrë skeptrin sa s'ka rënë ende përdhe a) Por në të njejtën kohë purpuratët, duke u përpjekur secili që t'ia sigurojë pushtetin atij nga fëmijët mbretërorë, që do më tepër, bejnë çmos ndërmjet tyre që t'ia kapin shoqi shoqit fshehurazi dhe me dredhi letrat dhe lajmëtarët, me qëllim që të mos i dalin të tjerët përpara nga shpejtësia. Tani unë ua lë të tjerëve ta mendojnë se me ç'dëshirë dhe zjarr lakmie vrapojnë ngado që janë të rinjtë, kur lajmërohen për atë çmim aqë të madh. Por shënjat e mbretërisë i mbeten atij që arrin i pari në brigjet e Helespontit, ku janiçarët që kanë dalë për ta pritur, e marrin pastaj dhe ia sigurojnë me qetësi dhe pa rrezik pushtetin, siç rrëfyem më lart. Vëllezërit e tjerë nxirren jashtë gjithë kufivet të perandorisë ,ose vriten, me qëllim që të mos mbetet shkak për grindje. Këndej ka rrjedhur edhe ajo thënie e njohur e të vjetëvet: «Më me fat lindin fëmijët e vegjëlisë se sa të mbretërvet». Por Mehmetit s'mund t'i ndodhte asgjë nga këto, sepse s'kishte pranë vëllezër të tjerë, të aftë për të marrë frenat e mbretërisë dhe sepse nuk vinte si ndonjë person jo zyrtar b) nga Azia, por po kthehej me fuqira të mbëdha nga trualli armik, ku ishte shpallur, siç thamë, mbret që më parë me pëlqimin dhe aprovimin e plotë të të gjithë ushtërisë. Prandaj ai e shtiu në dorë pushtetin pa ndonjë turbullirë dhe rrezik, me qetësinë më të madhe. Dhe gëzimi i popullit për këtë s'pushoi për shumë ditë. Tanimë, bashkë me pikëllimin për prijësin që humbën para pak kohe, kish fluturuar edhe kujtimi për turpërimin dhe fatkeqësinë epirote që sapo patën pësuar, ishin harruar kërditë e freskëta dhe kufomat e shokëvet që po avullonin akoma dhe, përpara asaj pamjeje madhështore të pazakonshme, zor se mendoi kush mbeturinat e ushtërisë së shpartalluar, as u shkoi në mënd, të çmëndur nga gëzimi, se ç'fuqi burrash, se çfarë ushtëri patën dërguar në Epir dhe çfarë po prisnin.

---

a) D.m.th. para se të vdesë mbreti i parë.

b) Siç ishin djemtë e Sulltanit, kur vraponin nga Azia, siç u tha më lart, për të marrë skeptrin e mbretërisë nga dora e t'et që po vdiste.-

Mehmeti, që s'i rrihej pa vepruar dhe që prej natyre ish gjaksor, u dha pas punëvet të mbretërisë, disa për t'i forcuar dhe disa për t'i ripërtëritur. Para së gjithash, ai bëri hetime a kish ndonjë filiz tjetër nga Murati dhe a rritej kund mbi dhe ndonjë vlla i vet, kundër të cilit, sipas zakonit të asaj gjindjeje, të vepronte dhe të ngopte mërinë e vet prej mbreti. Thonë se Kalibasha, me qëllim që t'ia fitonte zëmrën mbretit të ri, i shpuri përpara një foshnjë me emrin Kalapin me moshë gjashtë muaj. Këtë foshnjë Murati, që e kish patur me të bijën e burrit fisnik Sponderbej, të marrë rishtas për grua, ia kish besuar atij, kur po vdiste. Mehmeti, kur u bind nga gratë, që thirri dhe që ia dinin kësaj pune, se fizili ishte me të vërtetë i t'et, e vrau aty për aty dhe e varrosi me nderime. Dhe kështu e filloi mbretërinë e vet mizore me gjak vëllazëror.

Të tjerë thonë se, në vënd të Kalapinit, Kalibasha i shpuri një fëmijë të huaj dhe se Kalapini u rrit dhe u suall pas pak bashkë me mbeturinat e katastrofës bizantine në Venedik dhe pastaj, në kohën e Kalikstit, [a] në Romë, ku ruhej në oborrin e papëvet. Unë s'i besoj asnjerës, as tjetrës thënieje dhe më duket se ky është fund e krye një gabim, që zor të hahet, sepse nuk ka të ngjarë me të vërtetën të themi që Murati, i cili i kish kapërxyer të tëtëdhjetat, lindi djem, veç se po të ketë ndodhur që brezi ynë të ketë qënë dëshmitar i asaj bujarie fort të rrallë të natyrës, që shekujt e lashtë patën provuar në personin e Masinisës [b] dhe të Katonit. Sidoqoftë unë, gjersa ajo që ka ngjarë me të vërtetë është e qartë si drita, s'kam ndër mënd aspak të bëj diskutime të mbëdhaja, sepse s'kam qef as vetë të gabohem, as të tjerët t'i qortoj. Por rregulli dhe ligji i historisë është që, kur shumë gjëra të gabuara janë të përziera me të vërteta, të rrihen e të shoshiten mirë, me qëllim që të pastrohen si në ujë të kulluar përrenjsh dhe të ngelin të llagarta për ata që do t'i lexojnë këto shkrime tona.

Mehmeti, që të mos lë pathënë asgjë nga mizoritë e tij të fillimit, kreu, duke e vazhduar egërsinë, për ditë krime të reja kundër purpuratëvet dhe njerëzvet të familjes, disa nga të cilët dhe i qëroi me dënime mizore. Kështu, brënda një kohe të shkurtër, siç e pat menduar që më parë, kur s'e kish akoma pushtetin në dorë, u bë më i tmerruar se sa i ka hije një mbreti dhe gati i urryer për zëmrat e popujvet. Ai përtëriti në familje dhe jashtë pothuaj gjithë sanksionet e të vjetërvet dhe zakonet e të parëvet si edhe ligjet e veta, herë duke i ndrequr, herë duke u bërë shtesa. Rëndoi me taksa të reja të nënështruarit dhe e drejtoi mëndjen më tepër se kushdo tjetër nga shtimi i forcavet të ushtërisë dhe nga pasurimi i thesarit, sepse, ndërmjet vesevet të tjera të tij, koprracia i numërohet si më e madhja, aqë sa thonë se ishte shumë i shtrënguar edhe në të veshur e në të ngrënë. Të gjithë thonë se ai kish një natyrë shumë të zgjuar, që lakmonte punë të mbëdha. Për egërsi dhe kamxhik, siç thonë, ua kalonte gjithë njerëzvet. Ndërmjet të vetëvet e të huajvet bënte fare pak dallime dhe zor se zbutej më lehtë me gjak të familjes se sa të armikut. Pabesi më e madhe s'është parë tek ndonjë tjetër, askujt s'i qëndroi në besë, as në

---

a) Kaliksi III (1455-1458), papë i Romës.
b) Masinisa — mbret i Numedisë. Katoni — burrë shteti romak në shek. II para E. R.

fjalën e dhënë. Por edhe nga ëndjet e gjithë llojet e dëshiravet nuk qëndroi larg ky shpirt i egër. Me gjithë këtë, ai ka qenë pa dyshim një luftëtar i rrahur e trim, që duronte në kulm mundin e pagjumësinë, ai shtihej me zotësi për njeri i fesë dhe, sipas zakonit të gjindjes, s'vuri verë në gojë. Dinte mirë gjuhën dhe letërsinë greke, persane dhe arabe. Gjatë gjithë jetës s'i pushoi dashuria për të studjuar e dëgjuar historira; ishte një vrejtonjës i pashoq i kyjevet dhe i hyllësivet, sa që çdo punë që kryente dhe që kish për të kryer, e rregullonte sipas vrapit të tyre. Egërsisë së tij nuk i mungonte një farë rreptësie dhe drejtësie së bashku, kështu që në kohë të mbretërimit të tij, gjithë rrugët ishin fort të siguruara dhe emri i hajdutëvet dhe i plaçkitësvet ishte çdukur krejt. Dhe, që të përshkruaj përmbledhur pamjen e fytyrës dhe të trupit, një shtat mesatar apo më mirë i vogël mbyllte brënda gjithë atë fuqi të madhe; fytyra nuk i ndryshonte nga shpirti; pamja e egër dhe tmerronjëse, hunda e kërrusur, ngjyra si e verdhë, trupi katërqoshe dhe gjymtyrët shumë të forta, dhe fuqia e krahëvet e tillë, sa që, kur Skënderbeu jetonte dikur pranë Muratit, i ri, vetëm prej këtij të riu nga gjithë rinia mbretërore do të pranonte se mundej ndonjëherë në tendosjen e harkut.

Duke qenë se ne i kemi vënë si qëllim vehtes të shkruajmë jo për tiparet dhe jetën e Mehmetit, por për të Skënderbeut, i kemi kushtuar, ndoshta, atij një vëmëndje më të madhe nga ç'do të ish e drejtë. Por unë kam dashur në këtë rast të marr parasysh dëshirën e të gjithëvet, duke menduar se këto, sido që të jenë, kanë për t'u pëlqyer brezavet të ardhëshëm, sepse ata do ta shikojnë këtu si në pasqyrë brumosjen e brëndëshme dhe të jashtëme të një kapedani aqë të përmendur dhe të një armiku aqë të dëgjuar.

Nga këto do të duket jo më e vogël dhe lavdia e kapedanit tonë, fati dhe trimëria e të cilit dalin edhe më të shënuara, kur ne e ulim apo e ngrejmë me të drejtë kundërshtarin.

Ndërsa armiqtë i kishin drejtuar sytë nga prijësi i vet i ri dhe ai e kish përqëndruar kujdesin në punët e brëndëshme, Kastrioti kish filluar me kujdesin më të madh rindërtimin e Krujës dhe meremetimin e murevet dhe gjithë ditët i harxhonte me atë punë. Ky gjithë forcomat e vjetra, të cilat ishin pjesërisht të prishura, pjesërisht të tronditura, i ripërtëriu dhe i shtoi e i bëri më të bukura dhe më të forta nga ç'kishin qenë ndërtuar me atë thjeshtësinë e dikurshme, kur asnjë përdorim përdredhoresh, asnjë shpikje makinash nuk kërcënonte shpëtimin e qytetevet, por gjithë detyrat e luftës vareshin nga gjokset e ushtarëvet dhe nga e djathta e burrave trima. Dhe makar të mos kish dalë akoma gjer tani shpikësi aqë i shënuar i kësaj mjeshtërie dhe të mos e kishin këtë dhuratë shekujt tanë; kështu do të kishim, ndoshta, më shumë Hektorë, më shumë Epaminondë më shumë Skipionë, dhe dorëzimi i qytetevet nuk do të ishte aqë i shpejtë dhe popujt aqë besnikë nuk do t'i mposhte andej e këtej pabesia. Sikur këtë shpikje ta kishin provuar kohët e lashta, lavdinë e Hektorit të vrarë nuk do ta kishte Akili as Eneu të Turnit, as Kosi të Tolumnit, por ndonjë burrë i parëndësi i vegjëlisë dhe ndonjë skllav i pavlerë; rrethimi dhjetëvjeçar i Trojës nuk do t'i tërhiqte mbi vehte sytë dhe fuqitë e pothuaj gjithë botës, as nuk do t'i nxiste për të shkrojtur sa

e sa mëndje të ndritura gjatë gjithë shekujvet; rrethimin aqë të gjatë të Tarentinit nuk do ta admironim; Sagunti e Numantia do të përmëndeshin me më pak enthuziazmë; Petilia në Abrutium do të mbetej në heshtje; qyteti i panjohur i Kasilinit nuk do ta kishte përbuzur sa e sa herë furinë, e prijësit fenikas. Dhe kështu, po aqë material sa na kanë dhënë për të shkrojtur mëndjet e ndritura të kohëvet tona me shpikjet e tyre, që unë tanimë i kam lavdëruar fort, po aqë dhe pa dyshim shumë më tepër na kanë hequr. Tani s'ka më mundësi të duket trimëria e vërtetë. S'ka më vlerë shpata, as mburoja, të gjitha këto janë të kota, të pavlefshme. E ku ka më mirë? Tani luftojmë për së largu, dalim fitimtarë duke ndënjur, gjë që dikur thuhej zakonisht vetëm për romakët.

Po le të kthehemi atje ku e lamë.

Pranë portës së qytetit ngritën një pirg shumë të madh dhe të fuqishëm; me gjithë këtë, nuk e nxuarrë mbi faqen e murevet përpara, por e lanë si më të ulët, me qëllim që të mos i shtrohej dëmit e t'u shmangej goditjevet të makinavet. Ne, nga forma si të këmbës, e quajmë me një fjalë popullore më të veçantë: këpucë [a]). Pjesët e tjera të qytetit brënda dhe jashtë po rindërtoheshin gjithashtu me kujdesin më të madh dhe pa e ndërprerë asnjëherë punën.

Në atë kohë kur ishin për t'u kryer këto punë, purpuratët dhe princërit farefis nuk e linin Skënderbeun rehat, nga dëshira që kishin për t'i shtënë në mëndje më tepër kujdesin për çështjet familjare dhe për filizin që duhej t'i zinte vëndin, duke i thënë se s'kish më frikë për asgjë, se rreziqet kishin mbaruar, se armiqtë kishin lënë më nja'në çdo kujdes për luftë nga kërdia që sapo kishin pësuar dhe nga ngjarjet e reja e ndrrimi i mbretit; se nuk duhej t'i linte edhe më pa atë gëzim zëmrat e dëshiruara të popullit në bindje, se kudo do të vlonte gazi dhe se vetë stina e kërkonte një gjë të tillë (sepse ishte muaji i Majit, kur çdo gjë qesh e lulëzon); se duhej më në fund që ai të pranonte dhe të bindej për këtë gjë, e cila do t'i gëzonte të vetët më shumë se sa fitorja e përmëndur kundër Muratit dhe se sa gjithë trimëritë që kish bërë gjer atë ditë në luftë.

Kastrioti, megjithëse lidhej si me zinxhirë në këtë mes kundër dëshirës së vet, prapësëprapi, kur merrte parasysh rrethanat me radhë, e gjënte të udhës ta bënte atë punë më tepër për nderin e dobinë e saj, dhe nuk duhej që ta mohonte përsëri, sepse ua pat dhënë fjalën vitin e kaluar, kur ia kërkonin po me aqë ngulm. Prandaj nuk nxori asnjë kundërshtim, por ia la Muzak Topisë, burrit të së motrës, që ta rregullonte gjithë punën si edhe disa pjesëmarrësve të pakë të planit. Ndërmjet princërvet të tjerë të Epirit ishte atëhere edhe Arianit Komneni, për të cilin kemi folur gjetkë, i dëgjuar si askush edhe për mbretërinë e tij të madhe, edhe për fisnikërinë e lashtë të fisit. Bija e tij, Donika, jo e pa denjë për atë babë, ishte bërë e njohur që me kohë dhe mbahej në gojë nga të gjithë për atë bukuri fort të rrallë, gjë që, për femrat, zakonisht nuk shikohet si e dorës së fundit. Prandaj as Skënderbeu s'pati hall për t'u martuar me ndonjë tjetër, as Ariani për të zgjedhur ndonjë dhëndërr tjetër. Çdo gjë ndërmjet tyre mori fund lehtë, me t'u thënë e me t'u bërë. Paja u la në gjykimin e vjehrit dhe u pranua siç e vendosi ai, e denjë edhe për atë që e jepte, edhe për atë që e merrte.

---

a Në origjinal ka fjalën italisht: **Scarpa.-**

Skënderbeu nuk e vonoi dasmën, por e mori me njëherë gruan më shtëpi dhe e ndau gëzimin e zakonshëm me popullin. Princërit fqinj dhe pothuaj gjithë bujarët e Epirit, ku qenë e s'qenë, ose muarrë pjesë vetë në atë mbrekulli me një suitë fort të madhe e me dhurata madhështore, ose i dërguan urime dhe përfaqësonjës me peshqeshe nga më të bukurat. Të gjithë ishin të gëzuar që dy princërit më të fuqishëm të Epirit u lidhën midis tyre me një krushqi t'atillë, sepse dukej qartë që në të ardhmen fuqitë e tyre të bashkuara kishin për të mbrojtur lehtë vëndin nga çdo rrezik e dëm i luftës.




Autoritetet venedikase e treguan pëlqimin dhe kënaqësinë e madhe të Senatit për këtë punë me dërgata dhe dhurata nga arka e shtetit; edhe princërit e tjerë pastaj, dashamirësinë e tyre fort të madhe që patën treguar në kohë të vështira, e çfaqen me mënyrën më bujare edhe tani në kohë gëzimi, dy rast'e këto, siç thotë populli për të dëshmuar miqësinë. Gjithë peshqeshet që i erdhën nga Alfonsi ishin aqë të mbëdha, sa që thonë se Skënderbeu nuk deshi t'i mbante, porse u shtrëngua më në fund nga purpuratët dhe vetë të dërguarit e mbretit që t'i merrte dhe i dërgoi atij të tjera jo më të vogla, si kuaj, skllevër dhe sende të tjera barbarësh dhe plaçkë armiqsh të mundur, siç e kish zakon. Dhe kështu ajo dasmë u kthye në një festë gëzimi plot nder e madhështi, sepse, përveç sa thamë, edhe lodrat e ndryshme dhe çmimet e shënuara që u caktuan e ndezën nga qe e s'qe rininë lakmitare për lavdi dhe ia shtuan me këto sehire shkëlqimin asaj feste.

Thonë se Mehmetit nuk mbeti pa i vajtur në vesh as rindërtimi i Krujës, as ndonjë nga ngjarjet e tjera, dhe se do ta kishte turbulluar me gjithë qef gëzimin e tanëvet, por u shtrëngua të hiqte dorë nga ky mendim, sepse ishte i zënë me punët e brëndëshme, me që dilte gjithëmonë ndonjë vështirësi në mbretërinë e re, dhe përpiqej me mish e me shpirt për të grumbulluar të holla dhe për të pasuruar arkën. Me gjithë këtë ai, si gojëkeq që ishte, e quajti dasmën fatzezë dhe gëzim të shkurtër të mjerësh dhe tha, duke u kërcënuar, se shumë shpejt të gjithë do të derdhnin lotët më të hidhura.

Skënderbeu, e vetëmja punë që i mbetej, mori një tog luftëtarësh të shquar dhe bashkë me nusen e re kaloi për disa ditë duke shëtitur krahinën me kalë dhe duke vizituar qytetet e vëndet një për një, gjë që prej shumë vjetësh s'kish mundur ta bënte për shkak të pengesavet të parreshtura nga armiqtë dhe të vështirësivet të luftës. Mizëria e popullit që i qe derdhur nga çdo anë dhe banorët e krahinës kudo, duke ngrenë sedër, e prisnin ardhjen e tyre me festime dhe sehire të reja.

Secili përpiqej me të madhe që t'ia fitonte zëmrën zonjës me shërbime të ndryshme dhe kështu të gatiste rrugën për t'i u afruar vetë kryetrimit. Asnjeri nuk u përbuz, asnjë ndjenjë dashurie nuk mbeti e papërfillur, të gjithë u pranuan me të njejtën përzëmërsi, si ata që erdhën me duar plot, si ata me duar zbrazur nga skamja, por me zëmrën të pasur.

Duke shëtitur kështu me kalë dhe duke këqyrur me kujdes gjithë vëndin me radhë, Kastrioti erdhi në Dibër të poshtëme, në prag të Maqedhonisë dhe gati mu në kufi të mbretërisë së vet, në vëndin nga ku sidomos barbarët e kishin zakon të mësynin Epirin dhe t'u rrëmbenin fshatarëvet gjënë pa u dënuar, duke i shtypur të pambrojtur. Ky vënd, megjithë që nuk ishte e vetëmja portë e hapur për ata që hynin në Epir, ishte me gjithë këtë thuajse e vetëmja hyrje e volitëshme, nga ku edhe tanët më tepër se nga çdo anë tjetër dëmtonin zakonisht viset armike. Ai vendosi tani, në atë gjëndje pushimi e qetësie, t'ua hiqte barbarëvet krejt një mundësi të tillë dhe të përkujdesej për shpëtimin e të vetëvet.

Ishte një mal, — banorët e quajnë Modrisë, — thikë e rrepinë, i cili, për shkak të lartësisë së vet, vështronte përpara tokat e turqvet në një hapësirë të madhe. Atje ai vendosi të ngrinte një kështjellë dhe ta mbushte me lutfëtarë, të cilët, me krismën e përdredhorevet, të lajmëronin kur të vinin armiqtë. Atje do të shkonin për strehim edhe gjithë sa ishin afër. Këtë punë ai e pat menduar qysh më parë dhe ishte kujdesur me çdo mënyrë për të, por e la në mes nga shkaku i pengesavet të pambaruara të luftës. Prandaj u nis për në Krujë pa u vonuar aspak sidomos sepse nuk donte as vetë të vyshkej edhe më nga ëndjet, as ushtarët të vazhdonin të zhytur në plogështi dhe në rehati e qefe.

Rindërtimi i qytetit kish arritur nga fundi dhe punimet e tjera të murevet ishin plotësuar. Prandaj ai mori muratorët dhe pjesën më të madhe të mjeshtërvet, njëkohësisht edhe katër mijë pa pak ushtarë, që të shtynin armiqtë, në rast se sulmonin, dhe të mos i linin të pengonin punën, dhe u nis për në Modrisë. Por puna atje filloi e mbaroi në qetësinë më të madhe, pa ngjarë gjë gjatë asaj kohe nga ana e armikut, sepse Mehmeti atëhere, me gjithë që po gatiste me zellin më të madh ushtëri kundër Skënderbeut, se s'i durohej pa u shpaguar, i la prapësëprapi më nj'anë punët e tjera dhe s'kujdesej po thuaj fare për to, i trëmbur nga lajmi për një luftë të re dhe shumë të rrezikshme nga ana e Persisë. Dhe, duke mbajtur parasysh me nj'anë fuqinë e madhe të asaj gjindjeje, me anë tjetër mësimet fort të hidhura të fatkeqësisë së dikurshme që patën të vetët a), çdo gjë e la menjanë e thuaj se i a hoqi fillin fare dhe e drejtoi gjithë vëmëndjen andej, se ç'përfudim do të kishin ato lëvizje. Me gjithë këtë atë e turbullonin pak edhe sukseset e shuma të Skënderbeut dhe ankimet e të nënshtruarvet, që i qaheshin se tanët i ripnin çdo ditë. Në fillim, pra, iu lëshua armikut që s'e kish përpara me kërcënime dhe sharje të shuma, pastaj mendoi, por më kot, për të bërë me të besëlidhje. Dhe kështu dërgoi ato ditë përfaqësonjës, që t'i sillte Skënderbeut paqen, po të donte të paguante tributin që pat kërkuar më parë Murati, i ati.

---

a) Ndoshta ka parasysh këtu kërdinë që pësuan turqit në kohën e Bajazitit me 1402.

Epiroti ishte njoftuar nga disa miq dhe purpuratë mbretërorë për të gjitha, edhe për shtirjen [a] e Otomanit, edhe për luftën persane. Prandaj, kur erdhi i dërguari, ia hodhi poshtë me vendosmërinë më të madhe të gjitha kërkesat, duke i thënë se zor të pranonte kushte të drejta, dhe jo më aqë të turpshme dhe poshtëronjëse për paqe me Tiranin. Ai kish ardhur në Epir me mendim që t'ia zgjidhte vëndit zinxhirët dhe t'i hiqte, me sa varej prej tij, çdo lloj skllavërie dhe jo që t'i vinte barrë të reja; ai e kish çliruar atë nga zgjedha otomane, prandaj frutin e tërë atyre mundimeve dhe rreziqeve të veta e merrte vetë ai. Po të donte miqësinë me ta, ai do ta kish pranuar atë barrë, kur kish brënda mu në kërthizë të vëndit pothuaj gjithë fuqinë e Evropës dhe të Azisë, kur kish përpara syvet Muratin të përgjakur dhe që kërkonte po atë gjë me sinqeritet. Për ta duhej të ishte mjaft çka kishin kërkuar gjer atë ditë [b], kurse për të kujtimi i asaj kohe [c] do të ishte nga më të mërzitëshmit. Tani ishte tjetër gjëndje, kishin dalë të tjerë njerëz, që vetëm me zor mund t'i detyronte kush për një skllavëri të zezë si ajo, por jo t'i grishte.

Kështu i dërguari iku pa bërë gjë.

Kastrioti, i dhënë edhe ai me mish e me shpirt pas veprës së re, i la armiqtë për një grimë të ishin të qetë. Por, me qenë se gëlqerja, gurët dhe gjërat e tjera të nevojshme për ndërtim ishin grumbulluar që më parë, kështjella u rrethua me mure brënda një kohe shumë të shkurtër, zor të thuash brënda një gjashtëmujori; njëkohësisht u ngritën edhe disa ndërtesa private dhe konaqe të ushtarëvet; të tjera u lanë për t'u ndërtuar dhe zgjeruar dita ditës. Vëndi, prej natyre shumë i mbrojtur dhe gati i paafruëshëm, nuk mbeti as pa pahisore, as pa gropa. Ai u sigurua gjithashtu me burra, me armë dhe me mjetet e tjera të mbrojtjes. Prej Kruje u suallë disa përdredhore dhe iu dhanë, siç thamë, atyre të kështjellës për përdorim të caktuar.

Pasi muarrë fund kështu këto punë, tanët, me Skënderbeun në krye, u futën në viset kufitare të turqvet dhe, duke qënë pa mbrojtës, i çveshën gjithashtu edhe nga gjërat e tjera. Një pjesë bashkë me kapedanin, të ngarkuar me plaçkë të shumë, u kthye në Krujë; pjesa më e madhe u la si roje në kufi për të mbrojtur, si zakonisht, dyert e mbretërisë, sepse, me gjithë që me anë të ndërtimit të asaj kështjelle, ishin marrë mirë të gjitha masat për mbrojtjen e krahinës, prapësëprapi roja e zakonshme nuk u thirr me asnjë mënyrë nga ato toka, gjersa vëndi i tyre ishte larg Modrisës më se 14 mijë hapa. Veç kësaj, ushtëria nuk mbahej atje për të njejtin synim që mbahej në Modrisë, por, në radhë të parë, për të sprapsur sulmet e kufitarëvet dhe për të mbrojtjur vëndin nga mësymjet e fqinjëvet. Kur vinin me të vërtetë armiqtë, kjo roje, që s'mund të matej me ta, tërhiqej nëpër qafat e malevet e nëpër vënde më të sigurta, apo ikënte në viset më të brëndëshme të krahinës.

Me të ardhur në qytet, Skënderbeu, duke dashur që të bënte ndonjë gjë të shënuar dhe t'i zgjeronte, po të mundte në atë gjëndje të punëvet dhe në ato andralla të Tiranit, kufitë e mbretërisë së vet,

---

a) D.m.th. për gjoja dëshirën për paqe.
b) D.m.th. gjer ditën që Skënderbeu çliroi Shqipërinë.
c) D.m.th. i kohës, kur Skënderbeu jetonte pranë Muratit.

thirri me një herë parinë që ndodhej atje dhe disa nga radhët e ushtërisë dhe filloi të fliste para tyre dhe të shprehte mendimet e mëposhtëme për nevojën e luftës dhe llojin e detyravet që duheshin bërë:

«Mjaft më, mendoj, kapedanë dhe ushtarë kryetrima, kemi pushuar gjer më sot larg armëvet, larg luftës dhe vetë trimërisë, të dhënë pas dasmës së pazakonshme, mjaft e kemi festuar fitoren kundër Muratit, duke kaluar kohën me argëtime private dhe publike dhe me rindërtime e ndërtime qytetesh të reja. Ka kaluar një vit tani që kurse unë po vyshkem në plogështi si kurrë ndonjëherë, që kurse ne s'kemi parë ndonjë armik me sy dhe s'kemi dhënë ndonjë provë trimërie. Dhe thuaj se një mënyrë e tillë gati jete ju pret, në qoftë se nuk do të frymëzohi nga mendime të tjera dhe nuk do të doni të përfitoni nga rasti i fatit të mirë që na është paraqitur për qëllime më të mira. Dhe me të vërtetë, barbari, i zënë, siç e kini marrë vesh, me luftën persane, e ka harruar Epirin, na ka harruar ne bashkë me armiq të tjerë. Paqa dhe pushimi kanë mbetur për ju që t'i gëzoni sa të doni. Por a ka gjë më të turpshme për burrat trima, se sa të mos dinë të përfitojnë nga rasti, gjë për të cilën sidomos njerëzit duhet të japin llogari? Përkundrazi, rasti i mirë duhet të na nxisë për të rrëmbyer armët, për të ndërmarrë edhe punët më të vështira, kur armiku është i zënë gjetkë, kur më mirë të themi, vetë perënditë jua kanë hapur juve rrugët për ku të doni, pa dardhur pikën e gjakut.

Dy janë kryesisht rastet për sukses në luftë: kur armikun e shikon ose të zënë me të tjerë, ose të dërmuar. Se në ç'gjëndje ndodhen punët e Mehmetit, këtë, pa patur nevojë t'i besojmë tjetër kujt, na e tregoi delegacioni i tij që sapo u largua. Tribut na kërkoi, i pabesi, që, po t'ia jepnin, do të na sillte paqen me kënaqësinë më të madhe. Ne ia mohuam me guxim të gjitha. Tani na mbetet të tregojmë se me ç'mendim, me ç'qëllim ia mohuam, apo mos duhet ta durojmë kështu përgjithmonë humbjen e Sfetigradit? A mos duhen gëlltitur gjithë ato dëme, gjithë ato shkatërrime, që kemi pësuar nga Murati? Ku vanë kërcënimet tona krenare, planet tona të mbëdha dhe aspiratat e larta? Sa i kemi zgjeruar kufitë e kësaj mbretërie me fjalë? Sa vënd të Maqedhonisë kemi shtruar? gjer ku i kemi përzënë turqit me bisedime të kota ndërmjet nesh? Vonë, me këtë mënyrë, kemi për ta vënë në vënd nderin e dikurshëm të Arbërit, vonë kemi për ta fituar lirinë a) dhe për të ringjallur shekujt aqë të dëshiruar të të parëvet tanë; përkundrazi, ne po humbasim për ditë diçka nga ato që kemi, gjersa nuk mendojmë jo vetëm të zmadhojmë mbretërinë tonë, por as të marrim hakun për gjithë këto fatkeqësi.

Por ç'është e vërteta, planet tona i ka penguar gjer tani nevoja, i kanë penguar zjarre më të mbëdhenj dhe çaste ngjarjesh nga më të vështirat. Tani duhet përpjekur, ushtarë, që të mos na i pengojë ata plogështia dhe pakujdesia jonë. Armiku duhet kërkuar dikur, duhet kërkuar me ngulm e nuk duhet pritur nga hera, mjafton që ju të doni, të dëshironi. Arësyet për ta vënë në veprim trimërinë nuk na mungojnë, as rasti për një lavdi fort të madhe. Ja, Sfetigradi prej kohësh i ka shtënë syt tek ju si fitimtarë dhe po ju pret. Ju frikëson,

---

**a) Për Skënderbeun, pra, Shqipëria s'është ende liruar e gjitha; ai s'mund të retë i qetë, pa plotësuar këtë qëllim.**

ndoshta, rrethimi i vitit të kaluar dhe përfundimi i keq që patëm; por unë s'kam ndërmënd që t'ju hedh në një stërmundim si ai dhe në një rrezik aqë të dukëshëm; nga ana tjetër, besoj se e kanë pakësuar shumë vështirësinë në këtë rast gjithë ato fitore tona, vetë vdekja e Muratit dhe gjëndja e tanishme e armiqvet. Veç kësaj, nuk do t'ju mungojnë përdredhoret e çdo lloji dhe mjetet e tjera, të cilat do të bëjnë që afrimi i juaj për në qytet kundër armikut të kryhet, sa të jetë e mundur më tepër, pa derdhur gjak. Sa për të tjerat, do të na mësojë vetë çasti dhe armiku, kur ta kemi përpara. Unë nga ana ime s'guxoj t'ju zotohem për asgjë pa mundin dhe gjakun tuaj. Këtë sakrificë sidomos e kërkojnë nga vdekëtarët edhe perënditë e pavdekëshme. Dhe burri trim e bën e s'do t'ia dijë; aqë më pak i trëmbet para se ta bëjë.

Por, në qoftë se ju ia kini aqë fort frikën Sfetigradit, jo larg janë qytete dhe kështjella të tjera të armiqvet, me të cilat mund të vihet në vënd ky dëm dhe të përmbushet dëshira jonë. Në një largësi të barabartë që këndej dhe, ndoshta, më të vogël se sa Sfetigradi, ndodhet qyteti i Belgradit [a] sigurisht jo i padenjë për djersën dhe gjakun tonë, po të mbajmë parasysh shpërblimet dhe lavdinë. Më tepër se kujtdo duhet të më vijë turp mua, sepse po mbushet viti tani që po komandoj këtu bashkë me ju dhe po i shikoj gjithë ato seli të të parëvet tanë, gjithë ato qytete të njerëzvet të një gjaku me ne dhe të gjitha ato stolira të mbretërisë epirote, për turp, nën robëri të armikut. Të mos lejojmë, pra, që të paktën këtej e tutje të na shkojë kot koha, të ndjekim edhe ne shëmbëllën e persëvet, t'i vemi pas fatit që na kanë dhënë perënditë e pavdekëshme. Kështu do të zgjerohen kufitë e mbretërisë, do të shtrihet më tej liria, do të marrim hakun për dëmet që kemi pësuar, për fatkeqësitë e juaja dhe, ç'ka unë e quaj gjenë më të bukur, do të shpëtojë rinia nga plogështia dhe përtacia. Unë do të mendonja se do të na duhej të marshonim, edhe sikur të mos kishim për të bërë gjë, se do të na duhej më mirë të marshonim, se sa ta svetërojmë shpirtin e ushtarëvet duke luftuar me fshatarët kufitarë dhe me bagëtinë nga lakmia për plaçkë. Papa, Alfonsi i im e sa e sa princër të krishterë, gjithë atë pare e gjithë ato dhurata shumë të mbëdha nuk na i dërguan që të rrimë në shtëpi dhe ta kalojmë kohën pa bërë gjë, me gostira, në mes këngësh e dëfrimesh dasmore, por që, të armatosur me përkrenare, të vërtitemi në mes të djersës dhe të gjakut».

Këto fjalë të zjarrta të Skënderbeut nuk i pasoi si zakonisht brohoritja e menjëherëshme e të pranishmëvet, as ndonjë aprovim i njejtë, por pas një intervali dhe madje me shumë ndërprerje, kështu që dukej mjaft qartë se zëmrat e tyre nuk puqeshin me vullnetin e tij. Dhe me gjithë që të pakë e aprovonin mendimin e tij, prapësëprapi asnjeri s'guxonte, duke shikuar njeri tjetrin, të nxirrte zë nga turpi për të kundërshtuar dhe njëkohësisht për të mos u quajtur më përtac dhe më frikacak se të tjerët. Atëherë Vranakonti u ngrit e tha:

«Ne, o kapedan shumë i sprovuar, që të ta rrëfej unë i pari arësyen e kësaj plogështie, na detyron t'u largohemi me kaqë turp planevet të tua jo ndonjë frikë, as ndonjë ligështim zëmre, as fati i zi i Sfetigradit që provuam, por vetëm stina e vitit, nga e cila varet zako-

---

a) Beratit.

nisht pjesa më e madhe e punëvet që duhen bërë, stina, them, na këshillon të mos e bejmë këtë. Ja, pak kohë mbetet nga vjeshta; zor të mbledhim ushtarë, zor të plotësojmë nevojat e tjera për rrethim dhe t'u afrohemi murevet, sepse koha e keqe e dimrit do të na mbështjellë me një tok të papritura. Me qiellin do të na duhet të luftojmë, me tokën. Shirat, akulli, dëbora do ta pengojnë ushtërinë lakmitare për lavdi dhe do të mbrojnë armikun. Dhe me të vërtetë, kjo stinë, me gjithë se e papërshtatur për çdo gjë, dëmton sidomos rrethimin e qytetevet, sepse pengesat që sjell nuk janë të njëjta për ne dhe për kundërshtarët. Ata do të luftojnë me ne të mbyllur brënda murevet dhe të mbrojtur nga forcomat dhe me njerën dorë do të na godasin, me tjetrën do të ripërtërijnë me lehtësi fuqitë e tyre, sepse çdo gjë e kanë me shumicë të madhe. Neve, përkundrazi, do të na duhet të përdorim vetëm këmbënguljen tonë dhe guximin, sepse, sa për përdredhoret, ne e pamë mirë, në Sfetigrad e në qytete të tjerë, se sa pak rëndësi kanë, dhe sigurisht, në kohë dimri, ato fare pak rëndësi do të kenë. Prandaj unë mendoj se ne duhet t'u largohemi këtyre përpjekjeve të kota dhe kërdisë së ushtarëvet dhe se burrat trima duhet ta presin kohën si lundërtarët. Ky vonim nuk e ul aspak guximin tonë, as shton atë të armikut. Sa për luftën persane, në më lejohet të shpreh atë që mendoj, unë fare pak shpresë kam sot në të, sepse ose do të jetë puna vetëm për një lajm të kotë të asaj lufte, ose persët do t'i shtyjnë gatitjet e saj për një stinë më të përshtatur. Por, në qoftë se ty të duket mendimi yt më për nder e dobi të të gjithëvet, ne nuk dalim kundër planevet të tua. Ne do të të ndjekim me gjithë zëmër kudo që të na shpijesh. Fjalët, veprat, vetë kohën do t'ia përshtatim vullnetit tënd. Me ty e lehtë do të jetë për ne dëbora, i butë dimri dhe e ëmbël fort gjithëçka dhe as mundimet, as vështirësitë, as ndonjë lloj rreziku s'ka për të na rënduar nën udhëheqjen tënde».

Kastrioti s'e pati zor, kur vuri re dëshirën e të vetëvet, të anonte nga ky mendim, si popullor që ishte dhe sidomos, sepse shikonte se shumë gjëra nga ato që u thanë ishin të vërteta. Prandaj e shpërndau mbledhjen dhe ushtërinë dhe i la të gjithë të lirë të ktheheshin në shtëpi, ndërsa ai vetë bashkë me Hamzanë dhe me pak kalorës shkoi në Petralbë. Atje ai kishte lënë të shoqen që në fillim të verës, gjë që e bëri pastaj gjatë gjithë kohës së mbretrisë me qëllim që verën dhe vjeshtën të qëndronte atje për prehje, kurse kohën tjetër në Krujë, me përjashtim të rastevet, kur vinte Mehmeti apo ndonjë mizëri tjetër me ushtarë; atëhere ai, i shqetësuar nga rreziku i madh që kish përpara dhe tërë hall për mbretërinë, e shpinte atë bashkë me gjithë familjen dhe me plaçkën më të çmuar në Kolhinium [a]), qytet bregdetar i venedikasvet, apo në qytete të tjera më të largëta.

Rrëzë keshtjellës [b]) ishte një fushë me një bukuri të veçantë, si nga hijeshia e vetë natyrës dhe e vëndit, si nga punimi plot kujdes i banorëvet, sa që s'i mungonin as pemët, as hardhitë, as frutat, asgjë nga ato që begatojnë dhe zbukurojnë tokën. Atje zonja, bashkë me familjen dhe me vargje të pambaruara vajzash dhe me shërbime mbretërore, sipas zakonit, e kalonte atë pjesë të vitit. Rreth e rrotull nga çdo anë e fushë ishin pyje të paafruëshëm dhe ngushtica malesh,

---

a) Ulqini i sotëm.-
b) Duhet kuptuar, nga sa thotë më poshtë, Petralba, jo Kolhini.-

nëpër të cilat Skënderbeu mbante ngahera togje të dëndura luftëtarësh për ruajtjen e saj. Dhe vetë qytetin e kishte të pajisur si jo më mirë me burra, armë dhe ushqime për çdo rast.

Pasi ndënji atje pak ditë, e solli familjen përsëri në Krujë. Por edhe në Krujë s'pati mundësi pas kësaj të ishte i qetë, sepse Vranakondi s'e kishte thënë kot fjalën, që po i dilte tashti. Njeri pas tjetrit kishin ardhur fluturimthi lajmëtarët që thonin se lufta persane kishte pushuar, se ishin frenuar e shuar gjithë turbullirat dhe se Tirani, i çliruar krejt nga ai hall, po i drejtonte armët kundër Epirit. Ky lajm e turbulloi Skënderbenë, por ai thoshte se s'ishte më nevoja për zëmërime, por për armë e këshillime; prandaj, me gjithë që nuk e besonte me tërë mënt se ai do të vinte në një kohë aqë të papërshtatur, me gjithë këtë u nis nga Kruja me jo më shumë se pesëdhjetë burra për tek Moisiu dhe roja, me qëllim që atje t'i merrte vesh më mirë punët dhe të aprovonte një plan më të sigurt për çka duhej bërë. Të gjitha, sa i patën thënë, i duallë të vërteta. Prandaj, pasi nxori me njëherë një dekret dhe shkroi më se pesë mijë njerëz, shkoi në Dibër të sipërme, ku e kish zakon të mbante kampin dhe shatorret, duke porositur Moisinë dhe të tjerët që të mos bënin asnjë lëvizje përpara se ta shikonin atë bashkë me forcat ushtarake.

S'kishin kaluar dhjetë ditë që prej këtyre gatitjeve, kur ia mbrritën armiqtë. Roja e kështjellës së re, e cila s'i harronte porositë e Kastriotit, e dha me zhurmën e përdredhorevet lajmin për kurthin e armiqvet që po vinin. Kjo shënjë shpëtimtare u dëgjua me kohë së pari nga fshatarët, pastaj nga Skënderbeu, i cili u ngrit e u nis natën me sytë katër në drejtim të armikut. Moisiu nuk bëri atëhere asnjë veprim sepse, me qënë që armiqtë kishin ardhur nga ana tjetër, shumë mijë hapa larg tij, nuk deshi të linte mbrojtjen e vëndit që i qe caktuar bashkë me rojen, me qëllim që armiku, qoftë sikur të thyhej, qoftë sikur të delte fitimtar, të mos e gjënte atë anë pa mbrojtës.

Po këtë natë barbari e shpejtoi udhëtimin. Armiqtë ishin 12 mijë, sepse Mehmeti s'e pa të udhës që të përdorte në atë kohë një fuqi më të madhe. Dhe këta ishin të gjithë kalorës të zgjedhur e nga më të zotët për ta sjellë dhe për ta sprapsur dhunën. Tanët ishin për gjysmë pothuaj kalorës dhe këmbësorë.

Nata ishte pothuaj në mbarim e sipër, kur Skënderbeu, i cili e kish marrë vesh me anë të zbulonjësvet ardhjen e Hamzës, (Kështu e kish emrin kapedani), zuri me ushtëri në heshtjen më të madhe një anë të Modrisës. Turqit, që s'dinin gjë, hynë, pasi kaluan malin e Mokrës, në luginën që shtrihej ndërmjet [a]), dhe po bëheshin gati t'i ngjiteshin Modrisës, me qëllim që të kalonin s'andejmi në pjesët më të brendëshme të krahinës, ta shtinin më lehtë Skënderbenë në dorë dhe të shkatërronin gjënë e fshatarëvet. Një pjesë e tyre tanimë ishin ngjitur atje dhe po përpiqeshin të dilnin në majë me kuajt që mezi merrnin frymë, të futur në mes rrëpinavet të malit; të tjerët po vinin pas. Shumë s'kishin dalë ende nga lugina, kur Epiroti, pasi u dha shënja e u ngrit një britmë vigane, u lëshua së sipërmi si ndonjë rrebesh mbi kuajt e burrat gati të këputur dhe i dërmoi e i sheshoi. Në fillim ai hodhi kundër tyre, me qëllim që të mos rrezikohej kalo-

a) D.m.th. në mes të Mokrës dhe Modrisës.-

rësia, këmbësorinë po thuaj të gjithë që t'ia niste e para sulmit në atë vënd, ku do të rrukullisej tëposhtë nga vetë vrulli i saj. Kështu, pra, lavdia e parë dhe pjesa më e madhe e fitores qe e këmbësorëvet.

Turqit që ishin ngjitur në mal i hodhën me njëherë heshtat dhe po mbroheshin me shpatat; por goditjet e tyre ishin të pasigurta, duart të pafuqishme dhe kuajt mezi qëndronin. Tanët, të mbrojtur nga mburojat, i shtrinin lehtë përdhe së pari kuajt, pastaj burrat. Shumë në atë rrezik si ai lanë kafshët dhe ose luftonin si këmbësorë, ose ua mbathnin për në luginën poshtë, pranë shokëvet. Hamza ynë [a], i dërguar prej t'ungjit bashkë me fuqinë e kalorësvet nga ana tjetër e malit, nga ku zbritja [b] ishte më e lehtë, po ia niste një betejë tjetër, të dytë, në ngushticat e luginës. Ndërkaqë drita, që po dilte pak nga pak, i nxori në fushë edhe kalorësit e tjerë që ishin bashkë me Skënderbenë, pasi i kishin bërë më parë armiqtë të merrnin të tatëpjetën. Nga këmbësorët, ca shkuan pas kuajvet, ca nuk lojtën nga rrëzët e malit dhe u binin që andej me shigjetat që hidhnin armiqvet të shpërndarë. Në atë krah, ku armiqtë e kishin më të lirëshme daljen, Kastrioti i grinte pa mëshirë nga prapa shpine. Në krahun tjetër Hamza u rrethua prej Hamzës tonë dhe, kur e pa se s'kishte më rrugë as për shpëtim, as për fitore, hodhi armët i pikëlluar, duke i zënë besë Epirotit, i cili e këshillonte haptazi për këtë, dhe i qasi duart fort i turpëruar për t'ia lidhur. Me të njejtën mënyrë u dhanë fund goditjevet dhe ndeshjes edhe shumë të tjerë, duke i u bindur fatit.

Pasi i dhanë fund fitores, ushtarët u muarrë me mbledhjen e plaçkës së luftës dhe me rrëmbimin e stremevet. U zunë të gjithë flamujt ushtarakë; 7 mijë njerëz u gjetën të vrarë, kurse kuajt, në pjesën më të madhe, të shpuar e të prishur. Kjo fitore tanëvet u kushtoi fare pak, gati 30 apo edhe më pak të vrarë. Kapedani Hamzë iu dorëzua nga i ungji, në bazë të së drejtës së luftës [c], Hamzës tonë me qëllim që ta shpinte të lidhur në Krujë bashkë me të tjerët dhe me një pjesë të plaçkës, sidomos të flamurëvet që zunë. Gjithë plaçka tjetër iu dha ushtarëvet. Kastrioti, pasi qëndroi atje disa ditë, duke përshkuar si zakonisht tokat e armiqvet, duke vërejtur, duke rregulluar dhe duke siguruar gjithëçka, e lëshoi dhe e dërgoi pastaj ushtërinë më shtëpi, ndërsa vetë u kthye në qytet, pikërisht në ditën e festës së datëlindjes. Kur po kthehej, një turmë populli përzier me një numur të madh nga më pleqtë dhe fisnikët, i dolli përpara jashtë portavet dhe e priti me gëzim të madh e me brohori. Një ngazëllim i pazakontë shpërtheu për të gjithë dhe s'kish njeri që të mos e thoshte se puna kish filluar mbarë edhe kundër Mehmetit. Të gjithë e pohonin se ai kundër epirotëvet me Skënderbeun në krye do të pësonte të njejtin fat që pësoi edhe i ati. «Dihet,» vazhdonin, duke përmëndur sidomos tributin që sa po u kish zënë në gojë, «dihet tani mjaft mirë karakteri i egër i Mehmetit dhe qëllimi i tij i padyshimtë për çdo njeri». Kështu gjykimi më i parrahur i vegjëlisë i shpjegon të gjitha gjërat, të mbarat, të dyshimtat dhe ato më të zezat, me një farë abstraksioni shumë të përgjithëshëm, sidomos kur dëshiravet të saj u qesh fati.

---

a) Në këtë betejë janë dy Hamzë, njeri komandanti i turqvet, i njohuri Hamza Pasha, tjetri Hamza, i nipi i Kastriotit.

b) Kuptohet: për në luginë.

c) Sepse Hamzës iu dorëzua në frontin e betejës prandaj atij i përkiste-

Kastrioti urdhëroi, në atë kohë dhe gjëndje gëzimi, me zëmrën behar akoma edhe kundër armikut, që t'u hiqeshin robërvet prangat e t'i sillej përpara Hamza, të cilin e mbajti si mik në shtëpi, në për gostirat duke e grishur që ta gëzonte edhe ai fitoren që u kishte sjellë. Por barbari para të gjithash iu lut që t'i lejonte ndonjerin nga robërit ta dërgonte në Adrianopojë dhe të lajmëronte të vetët se ishte zënë rob, duke thënë se ata që i kishin shpëtuar kërdisë e besonin të vrarë bashkë me të tjerët. Barbarit s'i u mohua gjë nga sa kërkoi. Sa për sasinë e të hollavet për lirimin e të gjithëvet, ranë në godi dhe e caktuan në 13 mijë pare floriri. Kështu u dërguan dy veta, të cilët ta përfundonin punën e robërvet. Për të mos pësuar gjë nga fshatarët, këta u përcuallë nga një prej tanëvet, gjersa duallë dhe ishin jashtë çdo rreziku.

Lajmi i kërdisë, që kish ardhur ndër kohë tek Tirani, dhe mbeturinat e ushtërisë së tij, kur u panë pa kapedan, pa flamuj dhe pa armë, u shkakëtuan të gjithëvet me pamjen që paraqitnin një pikëllim të madh. Mehmeti, i cili i mori vesh të gjitha një për një me pyetjet që bënte,shpërtheu me mëndjen e madhe të një mbreti në sharje të zakonshme nga fuqia e zëmërimit, duke u përpjekur që ta ulte shumë lavdinë e tanëvet dhe të përligjte fatkeqësinë e të vetëvet. Por dërgata e re, që i çoi Hamza, e tronditi shumë më tepër prijësin krenar, se sa kërdia që sapo kishin pësuar. Prandaj, duke ia ngarkuar fajin e asaj kërdie atij dhe duke e paditur me vehte për pabesi dhe plane prej frikamani, sepse e kish humbur ushtërinë duke e futur me marrëzi natën në për ato vënde plot ngushtica, ai ndaloi me lehtësi që të merrej ndonjë vendim lidhur me të hollat për lirimin në fjalë. Kaqë e zonja është kopracia për të ruajtur pasuritë. Por purpuratët dhe farefisi i robërvet iu derdhën reth e rrotull dhe me arësyetime jo të pavënd e me lutje të përshtatura ia kthyen mëndjen Tiranit si deshën ata, duke i thënë se, nga jeta që kish bërë gjer atëhere Hamza, nuk ish e mundur t'i ngarkohej kjo gjë e t'i ngjitej një dyshim i tillë. Pastaj, nuk ishte vetëm ai në një mjerim të tillë por edhe shumë burra nga më trimat; prandaj nuk duhej të mospërfillej rasti i mjeruar i shokëvet, sepse, me atë mënyrë do të prekeshin edhe të tjerët dhe do të largoheshin pas kësaj, për shkak të sundimit të tij aqë të egër, nga çdo luftë që do të duhej të bënin. Asnjeri në të ardhmen nuk do të shkonte në fushata, në rast se do të paditeshin kështu për pabesi e frikë kur të ndodhte ndonjë fatkeqësi e rëndë. Një fat i tillë i luftës gjithëmonë kish qënë çfajësuar.

Pas këtyre fjalëve të hollat u gjetën me njëherë dhe iu dhanë të dërguarvet; bashkë me këto u gatitën privatisht edhe shumë dhurata, të cilat iu dërguan Skënderbeut. Kastrioti urdhëroi që pjesa më e madhe e të hollavet t'i jepej të nipit, kurse pjesa tjetër u nda ndërmjet ushtarëvet që ishin të pranishëm dhe Moisiut, të cilit iu dërguan për t'ia ndarë rojës. Por nipi, që s'ish më pak bujar se i ungji, nuk mbajti gjë për vehte nga paret që iu dhanë; përkundrazi, shpesh herë ai i solli të tëra dhe i vuri përpara gjithë miqvet dhe shokëvet të tij në rreziqe.

Armiqtë, me të paguar çmimin, u lanë të lirë të largoheshin. Hamza u duk po thuaj si i mërzitur që po nisej dhe, përpara se të largohej, thonë se bisedoi me Skënderbenë, pa i dëgjuar të tjerët, për karakterin e Mehmetit dhe për arësyet e luftës. Kur po niseshin, u dhanë dhurata

plot e ushqime për shumë ditë, si edhe një numur të madh rojesh për t'i nxierrë gjer në kufitë e mbretërisë.

Përpara se Hamza të mbrrinte në Adrianopojë, fuqitë e tij kish filluar t'i përtërinte dhe të plotësonte numurin e atyre që ishin çdukur një farë Debrea, burrë shumë i guximshëm dhe i rrahur në punë të luftës. Ai atëhere me të madhe ngulte këmbë që t'i besohej nga Mehmeti kjo detyrë, duke u përpjekur që t'i jepte mbretit zëmër dhe t'i ngjallte shpresën për fitoren me zotime të kota dhe të shuma, dhe duke thënë se çdo gjë do ta bënte me mënd e me plan të menduar mirë dhe se asgjë nuk do ta linte në dorë të fatit. Me gjithë këtë, ai nuk zotohej se do t'i jepte fund plotësisht gjithë luftës me Skënderbenë, por se të pakën do t'ia fillonte asaj mbarë. Dhe, si të hante sedër me atë burrë, s'pati hall për forca më të shuma, veç se aqë sa kishte patur Hamza, me qëllim që të thuhej se ai e rivendosi gjëndjen me një ushtëri të barabartë dhe pothuaj të njëjtë. Por nuk qe vetëm Debrea që e kërkoi këtë lavdi plot rreziqe nga Tirani, por edhe shumë të tjerë, sepse sa më tepër emër kish marrë Skënderbeu dhe mbahej në gojë nga barbarët se ish i pathyeshëm, aqë më tepër ishin edhe trimat nga më të dëgjuarit apo më me zëmër, që vraponin tek mbreti si ndonjë palë kandidatësh për të merituar pozita nderi dhe lavdie. Shumë ua shtonte pastaj zellin këtyre burrave bujaria e kryeparit, e shpallur botërisht, se ai kish caktuar që më parë çmime të nderuara për fitimtarin. Kur panë dhe dëgjuam Hamzanë, i ndryshuan shumë planet e tyre, sepse ai i lavdëroi aqë fort punët e tanëvet dhe trimërinë e kapedanit, sa që Debrea dukej tani pothuaj i penduar për detyrën që pat kërkuar me aqë ngulm, kurse mbreti dukej më i prirur për ta kthyer prapa vendimin që pat marrë. Me gjithë këtë, Otomani e gjeti të udhës se do të ishte më për nder të mbretërisë që t'i shtonte forcat, se sa t'ia mohonte, para se t'ia provonte, shërbimin Debresë dhe të rrinte pa u shpaguar për robërinë e Hamzës dhe për dëmet që pësuan të vetët. Prandaj forcavet të gatitura u bëri një shtesë prej tri mijë kalorësish. Me këtë mënyrë Hamza, lavdëronjës i zellshëm dhe mirënjohës ndaj mikut që e priti, duke treguar me hollësi vetitë burrërore të Skënderbeut, u bë i dëmshëm [a]) të thuash për të, apo më mirë shkaktar i një lavdie më të madhe dhe i një fitoreje më të begatë [b]).

Kur gjithëçka ishte gati për nisje dhe ushtëria thuaj se kish marrë rrugën, shira të dëndura e shumë të mbëdha u derdhën për disa ditë me radhë dhe i vonuan pakëzë ushtarët lakmonjës. Si pushuan shirat dhe u zbut koha me ardhjen e pranverës, s'pritëm më dhe u nisën menjëherë. Po ajo arësye e kohës kishte thirur dhe Skënderbenë nga Kruja në kamp për t'u këshilluar me të vetët dhe për të vendosur për ato çështje, që i kishin lënë nga shkaku i dimrit për një kohë më të butë të vitit. Kështu lajmet për gatitjen dhe ardhjen e armikut e gjetën atë bashkë me Moisinë në Dibër. Atëhere me shpejtësinë më të madhe, siç e donte puna, mblodhi aty për aty më se shtatë mijë njerëz. Dhe nuk duhet të çuditet kush këtu për një gatitje aqë të menjëhershme dhe për shpejtësinë gati të pabesuëshme të tanëvet lidhur me mbledhjen e ushtarëvet, sepse Skënderbeu, qoftë me

---

a) Sepse u shtuan forcat e dërguara kundër tij

b) Sepse ,sa më shumë forca do të kish Debrea, aqë më tepër plaçkë do të zinin shqiptarët pas dërmimit të tij.

dëshirë të vet, pa u detyruar prej ndonjë mirëbërësie, qoftë si shpërblim trimërie, u kishte falur disave prej parisë së vet një pjesë të madhe të taksavet, sidomos të pronavet, me kushtin që, kur të dilte nevoja për luftë, të ishin të detyruar, në bazë të urdhërit të tij, të jepnin ndihma me ushtarë, secili sipas shkallës, dhe të merrnin edhe vetë pjesë për gjithëçka duhej bërë. Kështu këta qëndronin gjithëmonë në një gatishmëri t'atillë, që s'pritnin veç se shënjën e kryetrimit. Përveç këtaj, një numur i madh i banorëvet të tjerë të krahinës, sidomos i fshatarëvet, ishte i detyruar, si prej një farë zakoni të caktuar të vëndit, që t'i shkonte prapa pa ndonjë shpërblim në të holla. Më në fund dëshira për plaçkë i ndiste aqë fort ushtarët, sa që asnjë urdhër, asnjë borie dhe asnjë rrogë s'dukej më e aftë për ta mbledhur vegjëlinë. Që këndej mund ta kuptojë mirë kushdo edhe pyetjen që kam dëgjuar ta bënin shpesh shumë veta, se me ç'mënyrë mundi Kastrioti të përballonte gjith ato lufta që duheshin ndërmarrë nga hera, kur s'kish një sasi aqë të madhe taksash dhe tributesh, sa që të mund të ushqente për një kohë aqë të gjatë ushtërinë. Por e vërteta është se edhe pa atë zakon të krahinës, pa atë dëshirë dhe shkak të presë, prapësëprapi frika e rrezikut të përbashkët, pastaj zgjuarësia dhe fati i bardhë i kapadanit do t'i kish bërë të gjithë që t'i rrëmbenin me lehtësi armët në dorë. Sa për ndihmat me rrogë dhe për ushtërinë mercenare, një peshë të madhe e mbanin papët e Romës, mbretërit e Apulisë dhe princërit e tjerë të krishterë, nga të cilët s'mungonin kurrë, siç i thonë, «nervat e luftavet» a)

Debrea, pasi kaloi pjesën më të madhe të vëndit të tribalëvet, që popullorçe e quajnë Bullgari, kish arritur në Polog, një vënd i quajtur kështu nga banorët, ose më mirë një krahinë e Bullgarisë në fjalë, që u bindet barbarëvet dhe që nuk mban shumë larg nga kufitë e mbretërisë epirote. Kastrioti, kur e mori vesh këtë, dha urdhër të shilonin sa më shpejt kuajt dhe t'u vinin fretë; pastaj, me që puna e këmbësorëvet s'ishte e lehtë, madje s'vlente gjë në atë rast, kur duhej vepruar me shpejtësi, zgjodhi për të mbajtur me vehte gjashtë mijë kalorës, të tjerët bashkë me rojën e vjetër të Moisiut, pasi rregulloi ato gjëra që dukeshin të nevojshme, i lëshoi. Pa u nisur ende, dërgoi përpara me njëherë Dibranin b) bashkë me dhjetë kalorës, për të vëzhguar armiqtë që po vinin dhe për të zbuluar planet e tyre. Prapa tij vinte vetë bashkë me forcat e tjera.

Barbari kish zënë vënd aty në fushë të Pologut dhe po priste të gdhihej. Fusha kufizohej nga njera anë prej malit tonë të Mokrës, nga ana tjetër prej qytetit të turqvet, që e quajnë Shkup. Kish edhe dy male të tjerë që rrethonin fushën, me një lartësi të shënuar, të cilët kam marrë vesh se i quajnë, me një emër jo të veçantë, male të Pologut.

Moisiu i bëri fare lehtë gjithë vrojtimet, sepse hëna ndriste tërë natën, dhe kështu, për të gjitha sa pa, e njoftoi me saktësi të plotë Kastriotin, i cili, duke çfrytëzuar atë natë aqë të mbarë, dha urdhër që të nisej ushtëria dhe të marshonte përpara me një shpejtësi të pazakontë. S'kishin hyrë ende në fushë, kur, me të lënë Mokrën, u prish koha pa pritur dhe ia filloi një shi i hollë; ushtëritë që po marshonin u lagën pakëzë; pastaj, ndërsa shirat po bëheshin me të dëndur, ia nisën rru-

a) d.m.th. «ndihmat në të holla».

b) D.m.th. Moisi Golemin.

fetë dhe vetëtimat bashkë me erërat e fuqishme. Flamurtarët qëndruan, të tmeruar nga një farë frike që u hyri në zëmër, dhe po vajtonin për këtë shënjë ugurzezë, siç e kujtonin, kur Epiroti, i cili qeshte me ligështinë dhe dridhmën e kotë të ushtarëvet, u afrua tek të parët dhe i preku me dorë, duke i quajtur shpjegonjës të këqinj ndaj vehtes së vet dhe duke u thënë se ajo kohë sidomos duhej përdorur kundër armikut, i cili shumë pak e priste një gjë të tillë. Përveç kësaj ai thoshte se pranvera ashtu e kishte, ndrronte shpesh, sidomos Marsi se, para se të vinte çasti për t'u përleshur, kohën do ta kishin fare të kthjellët, ashtu siç kish qënë ajo pak më parë. Kështu ushtërisë i ndriti fytyra nga gëzimi, kur e kuptoi se uguri ishte për të mirë të vet dhe duke nxitur njeri tjetrin, ia bënë zëmrën mal edhe kapedanit të vet.

Qielli i pastruar, si e tha Skënderbeu, dhe hëna që po ecënte përpara me rreze dhe më të ndritura, i bënin ata që të mos i shpëtonin syrit të armikut, sepse edhe ishin afruar. Armiku në fillim u drodh dhe, pasi u bë gati si për luftë, si për ikje, qëndroi pakëzë me dyshim në zëmër, të priste apo jo. Atij ia bënte frikën më të madhe nata si edhe vetë besimi i tanëvet, të cilët i shikonte se kishin marshuar kundër tij me një guxim aqë të madh, tej kufivet të vetë. Por pastaj ai pati përkundrazi edhe kurajë, të cilën dukej se e merrte nga që e dinte se s'kish për ta bërë luftën në truall armik, ku mund të kish frikë për ndonjë pritë apo dredhi nga prapa shpine, dhe mbi të gjitha, nga që kish besim në mizërinë dhe fuqinë e ushtërisë së vet, duke menduar se ikja e gjithë atyre mijëra njerëzve të grumbulluar tok do të quhej me të drejtë krejt e turpshme edhe nga cilido frikacak.

Kështu, pra, Debrea, si u dha shënja e betejës, duke mos i harruar zotimet e veta dhe këshillat e Tiranit, po vraponte sa te njeri te tjetri për t'u dhënë më tepër zëmër burravet, duke bërtitur:

«Qëndroni, qëndroni, o ushtarë veteranë. Ja koha e shpagimit të pashoq për nderin që kemi humbur. Merreni hakun për prangat dhe kërdinë e njerëzvet tuaj, shpaguhuni për gjakun e tyre. Po vrapojnë luftëtarët e natës, po sjellin, siç po shoh, zhinxirët për të ju lidhur duart. Kujtojnë se do të gjejnë këtu Hamzanë, mikun e tyre, që pritën në qytet; kujtojnë se do të kenë këtu me vehte luginat e Mokrës, grykat e parrugë të Modrisës dhe strofujt e hajdutëvet, me të cilët janë mësuar.

Por, siç e shikoni, lufta po na vjen të thuash në shtëpi, ku çdo gjë për ne është e siguruar. Nga numuri ne jemi shumë përmbi ta, por edhe nga trimëria, po të doni ju; vënd më i përshtatur s'ndodhet kund për luftë kalorësie. Sa për vehten time, ose do të vdes bashkë me ju dhe do të qetohem fatzi, por të pakën i lirë, ndërmjet kufomavet të dashura të shokëvet, ose do të arrij me ndihmën tuaj një përfundim të atillë, që Mehmeti me gjykimin e vet të rreptë të mos ketë ç'të thotë. Kalamajtë e Krujës nuk do të tallen me prangat tona; zemërgjërësia e armikut plot kujdes nuk do ta zbusë turpin e skllavërisë me gostira nergut e me shijën e ushqimevet [a]).

Zëmër, pra, edhe ju, burra, që ju desha e ju zgjodha vetë po thuaj me dorën time shpagimtarë të fatkeqësisë së shokëvet. Sillni ndërmënd zotimet që kini marrë për mua, që unë vetë mora për ju kundrejt Otomanit. Askush s'e kërkoi më me ngulm se ne këtë detyrë, askush

---

a) Debrea vazhdon padijen kundër Hamzës.

s'e pranoi më me dëshirë; askush, prandaj, s'duhet të presë lavde dhe shpërblime më të mbëdha, në fitofshim, apo shikime shumë përbuzëse dhe tallje shumë të rënda, në u thefshim». — Ndërsa thoshte këto, ai po ia fillonte njëkohësisht dalë nga dalë ndeshjes, duke hedhur kundër armiqvet që po vinin togun e pararojës, me qëllim që ta vononte pakëzë vrullin e tyre, gjersa të merrte një vendim me të prerë për sulmin e përgjithëshëm që duhej bërë.

Edhe Skënderbeu nga ana e vet u foli ushtarëvet e u tha:

«Sa turp, ushtarë! robërit tuaj paskan marrë zëmër, paskan rrëmbyer përsëri kundër jush armët! Na paskan ardhur mbeturinat e mbuluara me turp të ushtërisë hamziane, të pikëlluara dhe tërë ankime kundër jush se s'paski qënë miq të mirë sofre, sepse miku më i mirë i sofrës do të ishte atëhere, kur të mos linte asnjë thërrime. [a]) Por, me sa shoh, paska ardhur edhe ushtëri e re me kapedan të ri: E ç'gjë tjetër veç se një lavdi e re? Nuk do t'ju them, «bjeruni» o epirotë, por «lidhini», ashtu siç e kini zakon, që të mos thonë këta armiq se nuk i mundët ju, por Modrisa dhe luginat e Mokrës, në rast se neve sot na ikën nga duart, për shkak të zëmërlëshimit apo të plogështisë sonë, ai fat i bukur që kemi patur prej një kohe aqë të gjatë dhe tani së fundi. Në shesh të hapur, në fushë jemi, sheshit le të duket trimëria. Hall këmbësorësh që t'ju vonojnë, që t'ju pengojnë, s'kini. Të gjithë jemi fare të lirë; asgjë s'kemi përveç shpatës dhe armiqvet, në numur, ndoshta, më të shumë. Por, në mos u gabofsha në shpresat e mia, ju do t'i numëroni më mirë vetë të shtrirë, si kontrollorë të zellshëm të trimërisë suaj».

Ndërsa thoshte këto, ai kujdesej njëkohësisht me të madhe që ushtarët të qëndronin të mbledhur, me qëllim që të mos përziheshin radhët tona dhe të dalloheshin mirë armiqtë, sidomos sepse pakica e shpërndarë mund të rrethohej më lehtë prej shumicës. Me gjithë këtë ai, duke mos patur mjaft besim në fuqinë e pararojës së vet, e priti turmën armike që po i turrej, duke lëshuar mbi pararojën e saj Moisinë dhe Hamzën me një numur burrash të shënuar, i trëmbur se mos, po të tronditej që në fillim përleshja atje, i hynte frika ushtërisë dhe armiku merte zemër e guxim më tepër. Forcat e tjera i mbajti të grumbulluara në rregull e qetësi të plotë. Armiku gjithashtu, duke iu trëmbur natës, apo duke ia përshtatur planet e veta lëvizjes së tanëvet, s'luajti më nga vëndi, por po qëndronte si ndonjë spektator me radhët e ushtërisë së vet, të rrasura njera pas tjetrës. Kështu ajo përleshje e pararojavet dukej si një lloj ndeshjeje e veçantë. Dhe ushtëritë nga të dy palët po prisnin të shqetësuara dhe me ankth në zëmër përfundimin e provës së parë që po bënin. Por këtë pamje s'e la të zgjatej Dibrani, i cili u lëshua si stuhi në mes të tyre dhe, pasi vrau gjithë ata trimat, u dha me lehtësi të tjerëvet arratinë, dhe, sikur Hamza të mos ia kish frenuar me fjalë dhe vepra furinë, duke e thirrur dhe duke e kthyer prapa së bashku me ushtërinë, ai do t'i kish ndjekur ata gjer në mes të radhëvet armike, pa marrë asgjë parasysh nga zjarri që i digjte në zëmër.

---

a) Skënderbeu bën shaka duke e krahasuar luftën me një gosti. Ushtarët trima s'duhet të lënë gjurmë armiku të gjallë. Mbeturinat e ushtërisë turke i krahason me mbeturina tryeze.

Moisiu ishte fort i admiruëshëm si për meritat ushtarake, ashtu edhe për meritat prej Kapedani, por ishte me gojë nga hera të gjakosur, e, siç i thonë, me kreshta përpjetë [a]), që s'i frenonte dot dhe që shumë pak e urdhëronte vehten. Prandaj thonë se atëhere ai u qortua nga Skënderbeu dhe u këshillua që guximin e tij ta përdorte më me masë dhe fitoren më me mënd; një veprim i tillë do t'i falej një ushtari të thjeshtë të turmës, por jo një kapedani, sepse për të kjo do t'ishte një kob e më tepër një përbuzje dhe një shëmbull shumë i keq.

Por dinjiteti i këtij burri më thotë të përmënd këtu shkurt disa pak gjëra rreth origjinës së tij, të cilat janë pothuaj të tilla:

Moisiu, i cili është quajtur «i Dibrës», për shkak se banonte në Dibër [b]), ku Skënderbeu i kishte dhuruar shumë prona dhe një pjesë të madhe të vëndit, i thirrur edhe ndryshe, me mbiemrin Moisi Golem Arianiti, ishte epirot nga kombësia, lindur në qytetin e Valmëvet [c]) të Epirit. Babë kishte Muzakën dhe nënë Voisavën. Muzaka kishte dy vllezër, d.m.th. Arianit Golemin apo Kominatin, të vjehrrin e Skënderbeut, për të cilin folëm mjaft më sipër, dhe Vladen Golem Arianitin. Ky pati me të motrën e Skënderbeut Angjelinën, të birin Muzakën, të quajtur të Angjelinës, nga emri i nënës, por që thirrej edhe me mbiemrin Golem Arianiti.

Kaqë kalimthi për Moisinë. Tani le të kthehem atje, nga ku u largova.

Forcat e tjera [ç]) u mbërthyen pakëzë dhe shtangën në vënd nga ky guxim i burrit. Armiqtë u tmeruan pa masë prej asaj ngjarjeje dhe përhera e më tepër po u mbushej mëndja të merrnin arratinë. Por ata qëndruan, sepse mendonin se tanët s'kishin për të lëvizur më nëpër atë terr të natës dhe se do ta shtynin fatin e ndeshjes për të nesërmen, por sidomos sepse shikonin që ikja natën, përveç turpit, ishte për ta e pasigurtë dhe plot rreziqe.

Skënderbeu gjithashtu pati shumë dallgë dyshimi në shpirt, a të priste ditën apo të vazhdonte fitoren, sepse shpresa që e mbante nuk i dolli. Dhe me të vërtetë, ai së pari kujtoi se do t'i sulmonte armiqtë papandehur dhe do t'i gjënte të parregulluar, siç kish gjetur më parë Hamzanë, pastaj besoi se, për shkak të fatkeqësisë që pësoi pararoja, ata do të ikënin pa tjetër duke i kthyer shpinën dhe se ai do t'i ndiqte në ikje e sipër dhe do ta kishte kështu fitoren në dorë pa pikë gjaku nga ana e ushtarëvet të vet. Por, kur i pa të qëndronin për bukuri dhe si të ishin duke u këshilluar, la më nj'anë çdo vonesë dhe u lëshua mbi ta nga çdo anë, pasi dha shënjën e betejës «Duhet përfituar nga fati», thoshte, «duhen prishur planet e armikut për të ikur, sa s'i ka dalë ende frika, sa s'i është tharë ende gjaku, sepse asgjë tjetër nuk mendon dhe nuk pret veç se si të çduket nga sytë tanë i lirë dhe pa rrezik».

Debrea, duke dalë fluturimthi në krye të radhëvet të para, që po kundërvraponin më me ngathtësi, u dha atyre me fjalë dhe me shë-

---

a) E krahason me një kalë krenar që s'duron frenë, me gojë të përgjakur e me kreshtë përpjetë.

b) Në të dy rastet origjinali thotë «në Dibrat», d.m.th. në të dy Dibrat, të Sipërmen dhe të Poshtëmen.-

c) Elbasanit të sotmë.

ç) Duhet kuptuar: Veç Moisiut.-

mbëllën e guximit dhe të trimërisë së vet shumë zëmër dhe sulmi i tanëvet u frenua me ngulm. Por, me qënë se radhët e rreshtuara kishin frikë të përziheshin, ndeshja për pak kohë nuk u bë tepër e përgjakëshme, gjersa njeri nga Muzakët, i dërguar nga krahu i majtë bashkë me një pjesë kalorësish për të ndezur armiqtë, ia filloi i pari shpartallimit të radhëvet të tyre. Skënderbeu, duke ndrydhur pa prerë ata që ishin në vijë të parë, po përpiqej me të madhe të gjuante kapedanin e tyre dhe kish porositur disa nga të vetët, të cilëvet ua kish ngrohur zëmrën me zotime të shuma, që të mos ia hiqnin sytë. Thonë se gjëja e veçantë për të në të gjitha përleshjet ka qenë pikërisht kjo, që t'i niste dhe t'i mbaronte planet e fitores me kapjen dhe me çdukjen e kapedanëvet; ai e kish zakon të thoshte se duhet prerë gjithmonë më parë koka, se trupi tjetër rrëzohet e çduket pastaj vetiu dhe se nuk dinte ndonjë farë frymori në gjithë natyrën që të qëndronte gjallë, po t'i prisnje kokën.

Por këto plane ia lojti pakëzë Kastriotit turbullia e shkakëtuar nga Muzaka, sepse Debrea, pasi la frontin ku qëndronte, vrapoi fluturimthi në atë anë, me qëllim që të sprapste armikun dhe të rivendoste rregullin në radhët e burravet, duke i udhëzuar njëkohësisht që të manovronin me dhelpëri dhe të bënin që sulmi më i fuqishëm dhe shpagimi të mbeteshin për të nesërmen, sa të gdhihej. Më këtʼ anë ushtarët e kuptuan me njëherë se u mungonte kapedani, prandaj filluan të luftonin më pa rregull, t'u qëndronin më dobët tanëvet dhe të shtyheshin më lehtë. Moisiu u lëshua dhe u fut, për habinë e të gjithëvet, në mes të radhëvet më të dëndura të tyre dhe pasi ia rrëmbeu barbarit flamurin nga duart, ua hodhi shokëvet. Kështu ai u shtiu atyre në zëmër zegthat e një furie dhe të një farë sedre, si të thuash, më të madhe. Shumë ishin tani Moisinjtë kudo, shumë togjet pa flamuj të turqvet dhe zor se dukeshin kund fytyra luftëtarësh, por vetëm shpina armiqsh që po ua mbathnin. Duke harruar disiplinën dhe radhët që duheshin ruajtur, duke harruar manovrimin e porositur, Debrea ngau menjëherë kalin dhe arriti atje tërë zëmërim e frikë njëkohësisht. Dhe, ndërsa po thërriste shokët që të ktheheshin prapa dhe po përpiqej me të madhe që të ripërtërinte betejën, Epiroti, i cili ia kish vënë me kohë synë, e qëlloi mu në gjoks me patërshanë dhe ia përshkoi tej për tej. Me gjithë se deshi t'i shmangej hekurit, duke përkulur kokën, ai i rrëshqiti nën mjekër dhe iu ngul i tëri. Kështu mbaroi ai dhe bashkë me të beteja në fjalë.

Kur u përplas përdhe nga kali, të titë e mbrojtën për derisa e pandehnin të gjallë dhe prisnin t'i kërcente përsëri kalit. Por kur e panë se ai ishte një kufomë që s'lëviste, dhe se s'mbeti kush që t'i bërtiste turmës për arrati, ia kthyen, siç i thonë fjalës, drejtimin anijes dhe i lanë kështu të gjitha, flamujt, kampin, stremet, shokët, kundërshtarët. Ushtëria hamziane, që s'e harronte Modrizën dhe trimërinë e tanëvet, ruhej fort në këtë betejë dhe kish hall si e si të shpëtonte, prandaj qe e para që ua mbathi. Kur agoi drita, ikja për ta u bë më e sigurtë, por edhe më e përgjakur, sepse më n'janë Muzaka e m'anë tjetër Moisiu ua lëshuan krejt kuajvet frenë dhe u derdhën mbi ta, duke vrarë pothuaj më shumë tani që po ikënin, se sa kur mateshin në shesh të betejës. Disa ranë kështu në dorë të tyre edhe të gjallë, sepse nuk mundnin ta frenonin armikun që po u frynte të

thuash prapa supevet, dhe s'u kish mbetur pikë fuqie dhe guximi për të qëndruar apo për të rënë me lavdi.

Kjo fitore do të kish qënë shumë më e madhe, të pakën nga numuri i të plagosurvet, sikur tanët të kishin ndonjë togë shigjetarësh; por, përveç mburojavet, heshtavet e shpatavet, ata s'kishin gjë tjetër.

Kur më në fund barbarët po hynin në pjesët më të brendëshme të krahinës a) dhe ndjekja quhej më e rrezikëshme të thuash për ndjekësit se sa për të ndjekurit, Skënderbeu e ndali hapin dhe, pasi mblodhi shokët e robërit, u kthye me gëzim të madh tek të vetët, pa i humbur e pa iu dëmtuar kush.

Në këtë betejë u vranë 4 mijë armiq; nga tanët u bënë, si zakonisht, fli për fitoren 120 vetë. Plaçka e zënë, me urdhër të Kastriotit, u suall dhe u vu e gjitha përpara dhe u nda, siç e vendoste ai, ndërmjet ushtarëvet, me qëllim që të mos u hahej e drejta dhe të përfitonin më pak ata, të cilët, duke mos u kujdesur për plaçkitjen e kampit dhe të sendevet të të vrarëvet, po e ndiqnin po me atë furi armikun në ikje e sipër dhe po me atë lavdi të fitores. Kalin e Debresë bashkë me gjithë armatimin e tij ia dorëzoi vetë me dorë të vet Moisiut, duke e lavdëruar fort me fjalët më të mira. Të tjerët muarrë gjëra të tjera, disa edhe robër. Muzakës iu dorëzua një djalosh barbar, prej një dere bujare e me shpirt mjaft fisnik. Por një grindje jo pa lezet lindi menjëherë ndërmjet zotërisë dhe robit, që i kënaqi fort dëgjonjësit. Djaloshi filloi të hidhte fjalë dhe të kërkonte ta blinte lirinë me para dhe po përpiqej të merrte vesh dëshirën e Muzakës për sasinë e të hollavet; më në fund ranë në godi për dyqind florinj dhe barbari nxori qesen dhe i numëroi menjëherë. Por kur pastaj po kërkonte lirinë, arbërori b) ia dha të qeshurit, duke thënë se nuk do të ishte e drejtë të detyrohej të pranonte si çmim për lirimin në fjalë të hollat që i kish të tijat, sepse, edhe trupi dhe të hollat dhe çdo gjë tjetër që robi kishte me vete, quhej dhe llogaritej e tija. Skllavi, në bazë të së drejtës së luftës, s'mund të kish asgjë të vetën, që ta disrononte lirisht. Prandaj atë çmim ai mund ta pranonte nga tjetër kush. Djaloshi ngulte këmbë me fjalë dhe me lutje që ta linte të lirë. Më në fund çështja i vajti Skënderbeut, i cili, pasi i urdhëroi që të dy të flisnin, u kthye nga ushtarët dhe tha:

«Me të vërtetë, kjo qënka një grindje e bukur. Si njeri, si tjetri prej tyre po hahen për gjënë time. Ne s'i kemi dhuruar kujt, o arbër, të holla, për të cilat s'dinim gjë; por as ti, djalosh nuk duhej ta shpërdoronje mirëbërësinë tonë me anë të kësaj dhelpërie, sepse ti e dinje fare mirë, aqë më tepër, kur të tjerëvet s'u lamë gjë, se edhe frymën që merr duhet ta marrësh c) me të lutura, si pas vullnetit të tjetër kujt. Më në fund, as unë s'mund të jem me të drejtë arbitër në një çështje personale. Por kush nuk do të gjykonte më së miri në punë të lirisë? Dhe kush nuk do të mendonte se gjithë të drejtat e luftës dhe gjithë sanksionet e ushtërisë duhen lënë më nj'anë në favor të saj? Ne po t'i japim ty të gjitha, O Muzakë, me dijeninë dhe vullnetin tonë; ti riktheja lirisë, ose më mirë natyrës këtë njeri. Me gjithë këtë, në qoftë se do të të bjerë edhe ndonjë herë tjetër në dorë me

---

a) kuptohet: të Pologut.-
b) Muzaka, i cili quhet këtu: «Albanus».
c) Kuptohet: si rob që je.

këtë mënyrë, atëhere do të jesh i lirë të veprosh kundër tij sipas gjykimit tënd dhe sipas dëshirës së zëmrës sate».

Kështu djaloshi, pasi iu fal liria dhe pasi iu kthyen gjithashtu nga Skënderbeu kali dhe armët, u la i' lirë dhe u largua i gëzuar, aqë sa s'pushonte së bërtituri me zë të lartë, duke ngritur në qiell për atë bujari kryetrimin dhe epirotët dhe duke iu lutur perëndisë për ta. Tanët mblodhë stremet dhe, kur dita po mbaronte, u nisën për në Dibër. Atje shtruan atë çështjen e rrethimit të qyteteve [a]), por që të gjithë vendosën njëzëri se duhej pritur se çdo të bënte Tirani pas asaj kërdie të ushtërisë së vet, me qëllim që planet e tyre të mos u shkonin kot pa i filluar mirë dhe të mos rrezikoheshin. Prandaj u caktuan për gjurmimin e asaj pune dy muaj dhe u dërguan me kujdesin më të madh nga çdo anë vrojtonjës, me gjithë që nuk mungonin në asnjë kohë të arratisurit nga Adrianopoja dhe nga vënde të tjerë.

Me të mbaruar kjo punë dhe pasi u la e lirë ushtëria, Moisiu u nis tek roja, kurse Skënderbeu, bashkë me Hamzanë dhe me purpurarët e tjerë, për në Krujë.

Ndërkaqë ushtëria ishte kthyer tek Mehmeti; me gjithëqë ishte më ditë të hallit nga çdo anë, ajo s'gjënte gjëkundi mëshirë, sepse mbretin, pas tij dhe të tjerët, në fillim e turbulloi arratia e gjithë atyre njerëzve, të cilët thoshte se ishin mjaft në gjëndje për të vënë përsëri në vënd çdo fat të humbur të luftës. Pastaj, kur pyeti një për një për të gjitha gjërat me radhë, se në ç'vënd ishte bërë lufta dhe kundër ç'forcave armike, ai u ndez keq dhe, duke u bërtitur pa rreshtur për plogështinë e tyre që i vështirosej, i urdhëroi t'i hiqeshin syvet me një herë. Gjithashtu vrasja e Debresë u shkakëtoi njerëzvet të llojit të tij më fort kënaqësi se sa hidhërim, sepse ata ia kishin zili trimërinë dhe ia urrenin guximin dhe madhështinë e shpirtit. Hamza, i pikëlluar [b]) që doli një profet aqë i vërtetë, tha: «Mirë bëri pasardhësi ynë që nuk deshi të priste [c]) kritikën e zotimevet të veta; këtë lavdi veç le ta ketë për vehte dhe le ta kënaqë shpirtin e lumur me madhështinë e vdekjes së ndritur. Unë s'e kam zili». Pastaj, i shtyrë nga dëshira për të shlyer turpin, ai filloi ta çfajësonte edhe më me guxim vehten për fatin e keq dhe për arratinë e ushtërisë së vet. Ai thoshte se ishte rrethuar prej këmbësorësh dhe pritash ndërmjet kthesash të paafruëshme të malevet dhe ngushticash të vëndevet, me forca shumë të paka, në një kohë veç kësaj, kur të gjithë i ngrinte thëllimi dhe dëbora; Debrea, përkundrazi, ishte nga çdo anë në kushte të barabartë me armikun, kurse forcat i kish edhe një herë aqë.

Me këtë mënyrë, pa e thënë me gojë, por të detyruar nga nevoja, ata arrinin gjer atje, sa që ta pranonin se fuqia e tanëvet ishte e pathyeshme, qoftë për dëshirë të perëndivet, qoftë për trimërinë e ushtarëvet dhe të kapedanit. Mehmeti, që ishte tronditur fort nga mrekullia e asaj lufte, shtangu nga një farë habie që s'e la pa i shtënë frikën: Zor, thoshte, t'i besohej që Skënderbeu të ish futur, me atë pakicë njerëzish, në tokat e tij dhe në fushat e Pologut kundër De-

---

a) Këtë plan e sqaron më poshtë me letrën që i dërgon Alfonsit.

b) Sepse Hamza do të dëshironte që Debrea të mos ish vrarë, por të mbetej gjallë, për ta ndjerë turpin.

c) Kjo thuhet me ironi sepse, Debrea s'vepron me dëshirë, por e dërgon në botën tjetër shpata e Skënderbeut. Ironia vazhdon gjer në fund.

bresë. Me gjithë atë, duke parë se dëshmia ishte e njëjtë nga të gjithë dhe se s'kish kund thënie të rreme, s'guxonte të mos i përfillte njerëzit dhe të mos u zinte besë. Sa për punën dhe nevojën e shpagimit, nuk mungonin nga çdo anë gjithëfarë lajkatarësh të kotë për të ushqyer me fjalë të ëmbëla dhe shumë të kurdisura kotësinë e mbretërvet dhe shpirtin e tyre të sëmurë, të cilët jepnin kokën dhe e bënin fli trupin për çështjen në fjalë, duke u mohuar tanëvet çdo lavdi me shpjegimet e zjarrta që bënin: «Mjeshtri i dhënë kaqë fort pas pusivet», pohonin, «ka për ta thyer dikur kokën». Shëmbëlla të tilla ka plot. S'ka për të patur gjithëkund Modrisa, as ngahera natë; s'do të jenë të gjithë Hamzenj e Debrenj. Skënderbeu do të përleshet pas kësaj me hidrën [a]) e rrezikshme, së cilës do t'i dalin çdo ditë aqë koka për ta gëlltitur atë, sa edhe do t'i priten; prandaj, edhe në gji të Zeusit sikur të futet, fare pak do të jetë i siguruar. Mehmeti po i dëgjonte me kënaqësi ato dëshira të zjarrta të atyre njerëzve dhe nuk e mohonte haptazi gatishmërinë që tregonte shumica për t'u hedhur vullnetarisht në rreziqe. Me gjithë këtë, diçka tjetër po gatuante ajo dhelpër dinake, një lloj tjetër shpagimi, më të papërgjakur po bluante në mënd, se me ç'mënyrë d.m.th., do të mund të ngrinte kundër Kastriotit armët dhe pusitë nga brënda dhe ta çdukte kështu me ndonjë luftë vëllavrasëse, siç e kish provuar shpesh e me sukses këtë dredhi kundër të tjerësh dhe siç e kish bërë sidomos Murati në kohën që u shkëputi grekëvet nga duart mbretërinë. Dhe ishte plotësisht i bindur se përkrahësit dhe zbatonjësit e planevet të veta kishte për t'i gjetur në mes të njerëzvet me të afërm dhe më të dëgjuar të atij burri, (bindje kjo që ka qënë nxitje e lakmisë njerëzore, sidomos kur ka qënë puna për pushtet).

Të shumë ishin në atë kohë ata që kishin autoritet të madh dhe gëzonin fort besimin e Skënderbeut si në kohë paqeje, si në luftë, por vëndin e parë ndërmjet tyre e pretendonte Moisiu jo vetëm për trimëri në luftë, por edhe për një farë shkëlqimi të pashoq të emrit të vet. Këtë burrë, pra, vendosi të provonte Mehmeti pa u ndjerë dhe ta tërhiqte në pabesi me zotime të mbëdha. Veç kësaj ndihmonte në këtë mes edhe puna që ai banonte, siç kish marrë vesh, fare afër kufivet të tij dhe sidomos të Sfetigradit. Me këtë mënyrë mendoi se do të ishte më lehtë që Moisiu të grishej për bisedime dhe që gjithëçka të bëhej më me fshehtësi dhe me më pak pengesa. Sa për mburrjet e kota dhe luftën që kërkonin të vetët, ai u shti se tani për tani dëshironte gjoja, për arësye jo të pavënd, ta shtynte shpagimin kundër Epirit për më vonë. Kështu, duke shtënë në punë një pakicë fare të vogël të purpuratëvet të vet, shokë të planit, u dha këtyre për autoritetet e Sfetigradit një letër, të shkrojtur me shumë zgjuarësi e kujdes. Thonë se një letër tjetër e tillë me të njejtën përmbajtje u dërgua edhe në Alhria, tek komandanti i qytetit. Por s'ka shumë rëndësi të besojë kush se këto letra u shkrojtën apo se nuk u shkrojtën. Me gjithë këtë është më mirë të mendojmë, siç kujtoj unë, se asaj pune zor t'i hyhej vetëm me një letër. Këtë mendim na detyron ta pranojmë si vetë natyra e punës, si fakti që alhrianët nuk bënë ndonjëherë asnjë veprim.

---

[a]) Hidra e Lernesë, përbindsh me shumë krerë, që sa herë t'ia prisnje, i dalnin sërish. — Këtu thuhet për ushtrinë e pashterrur të perandorisë Otomane.

Sfetigradasi e mori dhe e hapi me sytë katër letrën që i shpunë dhe porositë e Tiranit i nguli tërë qef në mëndje, sepse i premtoheshin ndere të mbëdha, po ta nxirrte punën mbanë ashtu, siç e dëshironte mbreti. Për sa kishte të bënte me Moisinë, formulimi i letrës ishte që të bisedohej me 'të në emër të Mehmetit dhe t'i jepej liri e plotë të zgjidhte, si ta mendonte vetë: daç të holla dhe grada pranë turqvet, po t'ia kish qefi, daç sundimin e Epirit, po të mund të çdukte Skënderbenë, apo po të bënte që të çdukej, ose të pakën po ta linte dhe të hidhej nga ana e turqvet. Fjalë të tjera pastaj, shumë të afta për të ta mbushur mëndjen, kish në atë letër, në të cilën nuk mendohej vetëm për Moisinë, por edhe për të tjerë, sadoqë nuk përmendeshin me emër, por i jepej fuqi e plotë komandantit që të vepronte si do ta kërkonte koha dhe rasti dhe si do ta gjykonte vetë ai se do të ishte më për nder e dobi të mbretit.

Barbari s'la gur pa lojtur për këtë punë. Mbi të gjitha, ai vuri në veprim tërë urtësinë dhe mençurinë e vet për të grishur në bisedime Moisinë. Kështu, pasi ia tregoi planin njerit nga të vetët, që ishte i krishterë dhe prej race epirote, të cilin e mbyti njëkohësisht me zotime të shuma, në rast se do t'ia mbushte mëndjen Moisiut, e dërgoi tek ai për ta thirrur. Siç ishte e arësyeshme, kjo punë u bë natën dhe epiroti, që e dinte me pëllëmbë vëndin, nuk e humbi kund rrugën dhe e gjeti Moisinë bashkë me rojën në lufi të mbretërisë. Pasi i largoi të tjerët për të mos qënë pranë, Moisiu i dha mundësinë lajmëtarit armik që të fliste fare lirisht. Ai, përpara se t'i zinte në gojë porositë e tjera, e ftoi që të kish mirësinë të vinte në Sfetigrad. Por, kur e pa se s'po pranonte gjëkundi dhe se sikur tallej me marrëzinë e armiqvet, u hodh në çështjet më serioze. Duke e mbytur me lajka, e bëri që t'ia vinte veshin mirë dhe ia zbuloi pjesërisht dëshirat e Tiranit.

Moisiu i dëgjonte jo pakënaqësi ato gjëra dhe, siç e ka zakon veçanërisht kotësia ushtarake, i gëlltiste me gjithë qef ato fjalë të ëmbëla, të kurdisura aqë mirë për lavdet e tij, sidomos kur dëgjonte se mbreti i turqvet e nderonte dhe mendonte aqë lart për të dhe se vetëm atë nga e gjithë lulja e Epirit e ftonte me fjalë dhe me letra pranë vehtes. Kurse një ushtari të lavdishëm si ai duhej t'i skuqej fytyra nga turpi, sepse vetëm ai ndër sa e sa të tjerë po zgjidhej, si ndonjë i svetëruar, për një pabesi aqë të fëlliqur dhe për një vepër aqë të urryer. Por zakonisht ne harrojmë çdo gjë përpara lakmisë për lavdi dhe për pushtet. Me gjithë këtë ai u duk tani në sytë e lajmëtarit, nga shprehja e fytyrës dhe nga toni i fjalës, se as i aprovonte, as i hidhte poshtë ato që i thuheshin. Sfetigradasi ia bleu mendimin dhe s'foli më, por i dha fjalën se do të kthehej për së shpejti dhe pastaj u largua, me lejën e tij, për tek komandanti.

Moisiu, kur u pyet nga ushtarët për bisedimet, thonë që u përgjigj se nga krahina e Sfetigradit kishte ardhur me fshehtësinë më të madhe një zbulonjës për t'i treguar disa plane të armiqvet dhe se shpresonte që, me anë të tij, t'u ndihmonte shumë planevet të Skënderbeut. Të gjitha këto u besuan pa asnjë dyshim nga ushtarët që s'dinin gjë, sidomos, sepse edhe veshja edhe gjuha e një njeriu të krishterë këtë gjë të këshillonte. Pastaj, si të mos i besonin Moisiut, kur asnjeri s'gëzonte te kryetrimi një besim as më të vjetër, as më të sprovuar, as më të mirëpritur? kur Skënderbeu i kish besuar sa e sa herë atij, sidomos në kohë të luftës së Dejës, komandën supreme, ndërsa Mustafaj

nga njëra anë dhe venedikasit nga ana tjetër po përpiqeshin t'i rrëmbenin Epirin? Me gjithë këtë, Dibrani u duk fort i menduar dhe gjer diku i mërzitur me vehten e vet nga vetëdija e një pune aqë të hatashme. Atij ia mundonin shpirtin, duke ia përplasur sa andej këndej, herë Skënderbeu, që s'e meritonte aspak një gjë të tillë, dhe pozita shoqërore me të cilin, sigurisht, askush nuk mund të ishte i pakënaqur, herë gjithë propozimet edhe më të mbëdha që i bëheshin tani prej Mehmetit, sidomos ajo diadema që i premtohej, e provuar vetëm nga njerëz të mjeruar, por që i rrinte më e ëmbëla dhe zinte vëndin e parë për të. Me gjithë këtë, ai po e priste pa durim spiunin e vet, shënjë kjo mjaft bindëse e shpirtit të korruptuar.

— O, veshë të gatshëm dhe mizorë, që duruat të dëgjonit edhe më ato gjëra. O njeri bukëshkalë sa s'ka, që me aqë lehtësi deshe të shisnje me kontratë atdhenë, prijësin, shokët, vetë perënditë, nderin dhe qetësinë tënde për një shpresë të kotë dhe për një gjë fort të pasigurtë!

Ndërkohë dërgata e kobëshme u kthye jo vetëm e armatosur me fjalë më të afta, por edhe e ngarkuar me dhurata dhe me ar. Mua më del se Moisiu s'pranoi asgjë nga këto, por ai e vendosi veç përfundimisht pabesinë. Kështu lajmëtarit armik iu dha përgjigja që të mos vinte më, se ai e pranonte dëshirën e mbretit dhe se, sidoqë të merrnin punët e tjera, do të kujdesej me ngulm që mbreti të mos e mendonte më këtej e tutje me asnjë mënyrë si armik. Kështu, ndërsa Skënderbeu që s'dinte gjë po dërgonte më të katër anët zbulonjës për të gjurmuar planet e Mehmetit, këta po gatitnin gjërat më të zeza kundër jetës së tij.

Kishte ardhur tanimë koha e cçaktuar për luftën e shtyrë dhe për rrethimin e qytetevet; njëkohësisht nga Adrianopoja lajmet thonin se kudo mbretëronte qetësia. Atëhere Skënderbeu, i cili e kish vrarë me kohë mëndjen për luftën që kish menduar dhe për gjërat që duheshin për t'i shkuar mbarë çdo gjë, vendosi të merrte mundësisht për këtë punë ndihma prej Italie, sepse e çmonte se fórcat e tia i kish shumë të mira për beteja fushore dhe përleshje në kondita barazie nga të dy anët, por mendonte edhe se ushtëria epirote nuk ishte sigurisht e aftë për rrethim qytetesh dhe për luftra të tilla.[a] Për ballë ishte mbreti i Apulisë Alfonsi, të cilin jo vetëm ai, por gjithë bota e krishterë e kishte mikun më të ngushtë. Kastrioti s'pati hall të mendonte për asnjeri tjetër, sepse e dinte që askush veç atij s'kishte për ta marrë përsipër më me kënaqësi dhe më shpejt atë barrë. Prandaj, përpara se të bënte ndonjë veprim për të mbledhur ushtarë në vënd, gatiti për bukuri dy anije, të cilat i ngarkoi me peshqeshe nga më të bukurat, dhe dërgoi për tek mbreti dy nga purpurarët e tij bashkë me një letër, të thurur me shumë besim e me një farë shakaje, siç e kish zakon, dhe pikërisht me këtë përmbajtje:

«Ushtarët tanë dinë të luftojnë dhe t'i japin fund luftës vetëm me burra, por jo me mure. Ju Italjanët, siç marr vesh, jeni të rrahur në këtë lloj lufte dhe e doni fort. Kështu, unë kam nevojë tani për ndihmën dhe zellin tuaj. Armiqtë kanë në Epir dhe po thuaj mu në zëmër të mbretërisë sime, disa qytete. Dëshira ime për ta hequr sysh, në dashtë Zoti, këtë turp është e vjetër, por, i penguar nga vështirësitë e pambaruara të luftravet, s'kam mundur gjer më sot të bëj ndonjë provë me sukses.

a) Jo për gjë tjetër, por për mungesë armatimi, siç e thotë më poshtë.

Për ta plotësuar këtë dëshirë, unë zgjodha si më të përshtatshmen kohën e tanishme, në daç për stinën e vitit, në daç pse ka rënë në qetësi edhe Mehmeti, tërbimin e të cilit ne e kemi bërë zap dy herë gjer tani. Ti me pak fjalë mund ta kuptosh se ç'duhet për këtë punë. Ne i kemi gati pothuaj të gjitha të tjerat, vetëm Juve ju presim. — Do të më japësh ushtarë që dinë të luftojnë për së largu dhe që unë do t'i pranoj me gjithë qef, d.m.th. ata agreptarët dhe dyfektarët e tu, sepse, sa për të tjerët, i kemi me shumicë. Por lum Apulia, o Alfonsi im, me ty mbret, se ne mund t'i kemi me tepëri prej saj, si prej ndonjë thesari, trimat e çdo fare. Sa herë që ne, në paqe apo në luftë, kemi lypur burra të vlefshëm, ti na i ke dërguar, ti na e ke zbukuruar tregun [a] dhe ushtërinë, ti i ke dhënë shkëlqim me rregulla dhe me armë mbretërisë epirote. Ty në paqe, ty në luftë çdo seks, çdo moshë çdo çip i Epirit të lavdëron. Unë madje e përqafoj mirëdashjen tënde dhe e mbaj gjallë kujtimin e të miravet të tua ndaj meje me një mënyrë t'atillë, që nga ndonjëherë, me gjithëse dukem të mos veproj drejt, lus për ty atë fat, që nuk i krijon, [b] si i thonë një fjale, por i provon miqtë, me qëllim që të mund ta kuptosh kështu, me ndonjë provë me të sigurtë, dashurinë time për ty».

Pasi dorëzoi letrën për tek mbreti, u nis bashkë me të nipin Hamzën, me Muzak Topinë, burrin e së motrës, dhe me purpuratë të tjerë për në Dibër, në drejtim të rojës, me qëllim që të këshillohej atje për të gjitha punët me radhë dhe të mblidhte pastaj edhe ushtarë. Kur arriti atje, e pyeti Moisinë, si afër armiqvet që ishte, a kish nga ana e vet ndonjë të re që mund t'u interesonte. Ai u përgjigj se s'kish gjë, vetëm se kish biseduar me një njeri prej Sfetigradi, a kish ndonjë mënyrë apo rrugë tjetër për ta shtënë qytetin në dorë e se ai kish thënë se me asnjë mënyrë nuk kish mundësi, sepse qyteti ishte i përforcuar fare mirë me burra, armë, ushqime, dhe ruhej nga roje natë e ditë.

Dibrani u trëmb se mos Skënderbeu vendoste për rrethimin e Sfetigradit dhe se mos i dilte kështu nevoja që të mos u mbahej zotimevet të Mehmetit; prandaj, duke qënë fort në hall për këtë gjë, ai ia drejtoi vëmëndjen Skënderbeut për nga Belgradi. Tirani, perkundrazi, kur mori vesh punën e Moisiut, nuk e ndjeu vehten for të qetë, sepse nuk shikonte t'i ish dhënë asnjë siguri për besën e premtuar. Me gjithë këtë, duke qënë se andralla të tjera nga Greqia, që kërkonin armë, nuk e linin, e shtyu pakëzë fushatën kundër Epirit, sepse në atë kohë nuk mundej as të vinte vetë, as të vepronte me forca më të mëdha. Të vazhdonte ta ngacmonte, apo më mirë të themi, ta ushqente edhe më armikun me ushtëri të parëndësishme, siç pat bërë, e shikonte se nuk do të ish për nder, as për dobi të vet. Prandaj shkroi vetëm dhe i dërgoi një letër të dytë komandantit të Sfetigradit, me anë të së cilës e lavdëronte dhe e ndizte edhe më tepër, pa u kujdesur për asgjë tjetër nga ato që kishin të bënin me luftën epirote.

Ndërkohë Alfonsi, pasi e priti me nder dërgatën dhe letrën e Skënderbeut, urdhëroi të mblidheshin me shpejtësi shumë të madhe ushtarët. Kështu u mblodhën aty për aty, sipas kërkesës së të dërguarvet,

---

a) Kupton mjeshtërit e ndryshëm që i dërgoi për rindërtimin e murevet të Krujës etj.

b) Fati që krijon miqtë është fati i mirë, kur, siç thotë populli, «sa ka fiq ka dhe miq», Fati që i provon është, kur miku ndodhet në rrezik.

një mijë këmbësorë, pesëqind dyfektarë, të tjerët agreptarë. Mbreti donte ta shtonte numurin, por ata s'e lanë, duke i thënë se Skënderbeu nuk do të kishte nevojë për ndihma më të mëdha, sepse qytetet armike që do të sulmonin ishin të vogla, po t'u vinje rrotull, dhe sepse kishin në vend një shumicë të madhe shigjetarësh. Me gjithë këtë, për ndihmë të luftëtarëvet në fjalë, ata i kërkuan disa mjete lufte dhe qysqi prej hekuri, për të rrënuar nga poshtë muret dhe për t'i rrëzuar. Ai ua dha të gjitha, si edhe shumë përdredhore llojesh të ndryshme dhe teknikë për t'i përdorur. Por mbreti s'ishte i kënaqur me këto, me gjithëse ishin shumë të mëdha, prandaj ai shtoi mbi to, për ndihmë të luftës në fjalët, edhe të holla dhe po aqë anije të tjera, të gatitura për mrekulli.

Duke ua besuar njerëzit e vet erëravet (a) dhe perëndivet, ai i nisi ata, po jo pa letër dhe nga ana e vet, në të cilën falënderonte së pari me të madhe për dhuratat e dërguara, pastaj lavdëronte besimin e Kastriotit ndaj punëvet të tia, të cilat e ftonte që t'i quante si të vetat, dhe ia shtonte këtë besim me fjalët më të mira, duke i premtuar gjithëçka me një bujari të admiruëshme. Sa për ushtarët ai jepte këtë përgjigje plot lezet: «Italjanët dinë të luftojnë jo vetëm me burra dhe me mure, por më mirë me gra». Prandaj të ruheshin epirotët se mos ata që po ftonin për luftrat së largu ua ndisnin sherrin brënda shtëpisë, duke u përleshur me gratë. Sa për gjërat e tjera, për të cilat e lavdëronte mbretin, ai i përgjigjej se të gjitha kishin lidhje, si zakonisht, me dashurinë e madhe. Por edhe trimëria dhe fatbardhësia e kapedanit tonë ngriheshin, si të thuash, për mbi çdo lavdi njerëzore me fjalët më të bukura.

Duke lundruar me erën e mbarë të jugut, që ia filloi me njëherë të frynte lehtë, lundërtarët i përshëndetën brigjet e atdheut dhe ushtarët duallë në tokë bashkë me streme dhe armatime pas një kohe të pakë, sepse kanali është shumë i ngushtë, mezi 60 mijë hapa. Pas kësaj u nisën me vrap për në Krujë.

Kastrioti vazhdonte të ndodhej akoma në Dibër, për shkak të ushtërisë që kish filluar të mblidhte dhe që e kish mbaruar po thuaj dhe po shikonte a do të kish ndonjë lëvizje nga ana e Adrianopojës. Pasi mbaroi dhe gatiti gjithëçka mirë e bukur, u nis me tërë ushtërinë për në Krujë, me qëllim që të bashkohej atje me ndihmat mbretërore, të cilat i priste me siguri, dhe të merrte disa gjëra që i duheshin për sulmin në fjalë. Moisiu bashkë me rojën e mëparëshme, një mijë kalorës dhe po aqë këmbësorë, mbeti në Dibër. Por ndërkohë Skënderbeu nuk e la pa e ftuar për ndërmarrjen kundër Belgradit, sepse dëshironte fort që të kish pranë si ndihmës në atë luftë një burrë aqë të madh, duke e gjetur më me vënd që t'ia linte kujdesin për ruajtjen e kufivet në dorë një tjetri. Për këtë punë Dibranin e nxitën edhe të tjerë, por ai u tërhoq duke bërë bisht me arësye të shuma dhe jo të paqëna, që paraqiste, si mbajtës i besës së dhënë, me këmbënguljen me të madhe. Ai thoshte se, me qenë në Belgradi ishte larg Dibrës pothuajse njëqind e 40 mijë hapa, në anën e përkundërt të krahinës nuk duhej ta linte vëndin e vet të ekspozuar, sepse askush s'mund ta ruante më me kujdes e më me sy hapur se sa vetë ai. Po të ish puna që të marshonin kundër qytetit të afërm të Sfetigradit, atëhere, vazhdonte, s'kish për të

---

a) Anijet lundronin me fuqinë e erëravet.

munguar dhe për asnjeri s'do të ish më e rëndë në këtë rast, se sa për 'të që të qëndronte larg një gatitjeje të tillë, kur mund të shpresonte se do të kishte edhe lavdi të madhe, edhe fitime të shuma. Por, me sa ia priste mëndja, edhe ai s'kish për të mbetur pa luftë, sepse Mehmeti, kur të merrte vesh rrethimin e qytetit, nuk do të rrinte i qetë dhe do t'i sulej vëndit ndoshta nga ajo anë me qëllim që, me zjarrin e ri të luftës që do të ndiste atje, ta bënte ushtërinë epirote të hiqte dorë nga përpjekja e vet për Belgradin.

Të gjitha u pranuan ashtu si thuheshin dhe u lavdërua plani i pabesë nga njerëz që s'dinin gjë, pa u dha edhe fuqi e plotë për shpëtimin e rojës, po ta donte koha dhe puna.

Kur Kastrioti po kthehej në Krujë, i duallë përpara trupat mbretërore dhe, pasi e pritën me gëzim të madh e brohori, e përcuallë në qytet; ushtëria tjetër (a) nguli çadrat dhe zuri vënd jo larg portavet. Të dërguarit i treguan fill e për pe gjithë sa kishin bërë me mbretin, numëruan të hollat dhe dorëzuan letrën, e cila e bëri Skënderbenë që të shkulej së qeshuri bashkë me të tjerët, (sepse Epiroti deshi që ajo të lexohej përpara një mbledhjeje të madhe të të vetëvet). Të gjithë e lavdëruan fort humorin dhe karakterin popullor të mbretit. Kastrioti e tregoi bujarinë dhe dashurinë e atij ndaj epirotëvet me një fjalë të gjatë. Forcat që ai i kish dërguar dha urdhër të nderoheshin me madhështi në për gostira zyrtare, siç e kërkonte grada dhe sëra e secilit. Ndërkaqë purpuratët e tjerë (b) bënin gati makinat dhe përdredhoret dhe po u jepnin fund nevojavet të tjera të ushtërisë, duke kryer me ngulm të gjitha sa ishin urdhëruar. Si mbaruan gjithë punët, Epiroti la qytetin i përcjellur, si zakonisht, nga një mizëri e madhe njerëzish të çdo kategorie gjer në çadrat. Atje u numërua ushtëria dhe u bënë lutjet dhe kushtimet për kthim dhe fitore. Kur mbaruan këto dhe në kohën që ushtëria po priste shënjën për t'u nisur, thonë se Skënderbeu mbajti këtë fjalë:

«Ky është i njëmbëdhjeti (c) vit, o ushtarë, që ne s'bëjmë asgjë tjetër, siç e shikoni, veçse përpjekje për të qëndruar në Epir, për të fituar vatrat e të parëvet. për të shtënë përsëri në dorë dhe për të mos e lëshuar më zotërimin e atdheut, që e patën humbur më fort nga një farë fati të zi se sa nga ndonjë dobësi e jonë. Tani më në fund ju duhet të orvateni e të bëni çmos që të mos mbetet më këmbë armiku këtu, që frenë dhe zgjedhën, të cilat me aqë lavdi, pas sa e sa luftrash të rrezikëshme dhe vuajtjesh plot mundime, i flakët tej me dëshirën e perëndivet, t'ua vini edhe më me lavdi të tjerëve, atyre që jua patën vënë. Por, në na pengoftë fati ynë që t'ia arrijmë kësaj, të pakën të tregoni se juve ju patën munguar fuqitë, por jo guximi dhe shpirti këmbëngulës. Prova të tilla, të mjafta, ndoshta, për këtë, ju i kini dhënë gjithë botës dikur edhe më parë, në kohë të Muratit, që unë e kujtoj me kënaqësi dhe kur ju, duke harruar atdhenë, prindërit, gratë, fëmijët, qetësinë, rehatinë dhe gjithëçka tjetër, përveç nderit që s'vihet me gjë dhe lirisë së padhunuëshme, ia hodhët atij poshtë, si të ishin më të fëlliqura, kushtet e një paqeje jo të pandershme. As Tirani fort gja-

a) D.m.th. ushtëria që kish me vehte.
b) D.m.th. që s'merreshin me pritjen e ushtërisë mbretërore në gostirat.
c) Po të pranojmë se Skënderbeu u kthye në Shqipëri më 1443, kjo kohë tani duhet të jetë viti 1454.

katar, që kishit para syvet, as ushtëria e tij aqë e tmeruar, që s'ju hiqej nga mëndja, s'mundën të tronditnin zëmrat tuaja krenare dhe gjokset kushtuar për gjithëmonë lirisë, të vendosur që ja të binit si askush së bashku me lirinë, ja ta shtrëngonit atë armik aqë të madh të pranonte me përdhunë fitoren tuaj të shkëlqyer. Dhe ju e patë se si Zoti i madh e i vërtetë u dha dorë qëllimevet tuaja; ne të gjithë e pamë fare qartë se si Murati, në të njejtën kohë pothuaj, më nj'anë kërkonte tribute dhe m'anë tjetër po jepte shpirt për gëzimin tonë dhe të sa e sa njerëzve në botë. Atëhere Epiri u la dhe mbeti në dorë tonë; atëhere ne patëm me të vërtetë shënjën ugurmbarë të lirisë, së cilës i duhej ngjitur (a) pas me plot dëshirë, dhe atëhere, duke shkelur nëpër atë gjak ende të freskët, duhej ndërmarrë ky triumf, që po gatisim tani dhe duhej madhuar lavdia juaj.

Po pse qahemi për punë të shkuara, sidomos kur ato mund edhe të përligjen me të drejtë? Sot ndoshta ju pret një lavdi më e madhe; fitime më të mbëdha ju presin, sepse për ju janë ruajtur. Juve ju ka ecur fati jo vetëm kundër t'et, por edhe kundër të birit (b). Mbreti i ri e ka dhënë tani provën edhe të guximit, edhe të fatit të vet, ashtu siç jua desh zëmra juve. Tribut na kërkoi së pari ky prijës i shquar, i stërvitur sigurisht mjaft nga shëmbëlla që pat më shtëpi (c) prej armëvet tuaja, dhe me njerën dorë po thuaj mbante qivurin e t'et, me tjetrën lypte paqen prej jush. Këtë paqe, me gjithëse të kërkuar nën mbulesën e nderuar të tributit, ai mund ta kish vetëm po t'ia jepnit ju dhe ashtu si t'ia jepnit ju.

Dikush mund të thotë se Tirani e kurdisi atë plan për shkak të luftravet persane, jo nga frika. Ç'mund të them unë për këtë? Pamvarësisht se a e pat nga frika apo e kurdisi, ju kishit për t'ia hedhur kërkesën poshtë me po atë guxim dhe me po atë qëndresë. Dhe me të vërtetë, kështu ngjau, ju ja hodhët poshtë të gjitha dhe asnjeri s'është i penduar për këtë. Pastaj Mehmeti deshi ta nxirrte atë tribut i armatosur; ai lëshoi për tek ju tagrambledhësit (ç) dhe ju ia paguat për bukuri, ia numëruat tributin, që kërkonte me aqë dëshirë, në luginat e Mokrës, ia numëruat, para pak kohe, në fushën e Pologut. Ku është, ju lutem, ku është ajo koka e Debresë, e mbytur ende në gjak të freskët? Ky do t'ishte një flamur për ju që duhej ta shpinit dhe ta ngulnit para portavet të Belgradit.

Këto të gjitha duhet të vlejnë shumë për t'ju dhënë zëmër dhe krahë; sa për të tjerat që kanë të bejnë me luftën, koha dhe vëndi (d) do të na i mësojnë si jo më mirë. Prandaj askush të mos më nxjerrë si kundërshkak as «gatitjet më të mbëdha të armiqvet, as ardhjen tmerronjëse të Otomanit». Kur të jetë nevoja për armët, ne, me to në dorë, do t'u bëjmë ballë rreptë dhe me zëmër të patrëmbur. Kur të jetë puna për mënçuri dhe urtësi, ne s'do të kërkojmë, të shtyrë nga lakmia e çmendur për lavdi, që të fitojmë emër me kërdinë tonë. Asnjeri nuk do të mundë të na nxjerrë fajtorë daç po luftuam, daç po

---

a) Skënderbeu ankohet dhe gjer diku qorton për planin që propozoi, por që s'u vu me një herë në zbatim, duke u shtyrë për tani në pranverë.

b) Murati II — Mehmeti II

c) Nga kërkesa që bëri Murati, i thyer nga armët e Skënderbeut.

ç) D.m.th. ushtëritë që dërgoi për të pushtuar Shqipërinë.

d) Koha dhe vendi — gjëndja në vënd, rrethanat konkrete, kur të jemi duke bërë luftën në vend.

ikëm, në qoftë se ja fillojmë më rregull, siç mund ta mbani mënd se si vepruam në rrethimin e Sfetigradit. Ne e rrethuam atëhere qytetin dhe u shkakëtuam vuajtje të rrethuarvet, gjersa e patën lehtë këtë punë; por, kur lajmet për ardhjen e Muratit po bëheshin për herë dhe më të dëndura, ne s'e lamë vehten sa të na rrethonin, unë jo vetëm që s'prita sa të vinte armiku i panumur, por s'ka dyshim se s'prita as sa të bëhej rrethimi më i dëmshëm për ju se sa për të rrethuarit (a). Unë lashë më nj'anë, për qetësinë dhe rehatinë tuaj, çdo përpjekje për shpagim, për rif[illegible]nin e qytetit dhe po thuaj për nderin tim dhe ju ktheva prapë në kamp për të dimëruar.

Me të njëjtën mënyrë duhet ta bëjmë ne edhe rrethimin e Belgradit dhe kështu do ta bëjmë, me sa do të varet nga mëndja jonë si njerëz. Katër do t'i bëjmë sytë rreth murevet, me kujdesin më të madh do të ruajmë se mos na vijnë armiqtë, kështu që ju të jeni të siguruar prapa shpine dhe të luftoni pa asnjë frikë. Po erdhën, ne ose do t'u lëshojmë rrugë, ose do t'i përballojmë, si ta sjellë rasti dhe si ta dojë puna, si ta vendosni ju vetë. Gjithë planin e rrethimit ne do t'i a përshtatim dëshirës suaj. Në qoftë se ndonjë fat i luftës, siç ndodh, apo këmbëngulja e armiqvet do të na mbajë me shpresa, apo me rrena për ta zgjatur, ne s'do të plakemi për rrëzë murevet; në mos na detyroftë ndonjë arësye e rëndë për ta vazhduar luftën apo në mos na shpëntë gjetkë, rrethimi ynë do marrë fund bashkë me vjeshtën. Por as trimëria juaj s'ka për ta pritur vjeshtën, as unë s'kam për t'ju kthyer juve, në qofshi burra, pa lavdi dhe duar zbrazur në shtëpi, sepse, për perëndinë e pavdekëshme, çdo të bejnë gjithë këta krahë, gjithë kjo teknikë mjeshtërore dhe gatitje luftarake, që kemi kundër tyre? Çdo të bëjë kjo lule mbretërore, ajkë ushtërie, e zgjedhur thuajse nga gjithë Apulia, që ju është dërguar juve, ose më mirë, që ka marrë rrugën e mërgimit dhe ka ardhur në Epir për këtë çështje? Të gjitha këto duhen peshuar mirë nga ju, ushtarë, me urtësinë më të madhe, duhet patur qartë parasysh arësyeja e tyre dhe duhet vënë kështu në vënd të pakën humbja e Sfetigradit, o epirotë. Ne s'kërkojmë ndonjë gjë të huaj, s'përpiqemi për lavde të reja, por që të na kthehet trashëgimia e vjetër (b) dhe të na lahet turpi i ri (c), e jo vetëm neve, por thuajse gjithë epirotëvet. Mos vallë ky qytet nuk është i të krishterëve dhe i njerëzve të një gjaku me ju? Të gjithë po thuaj (ç) e mbani mënt se pas vdekjes së Theodhor Koronës, që mbretëronte n'atë vend, Murati, i cili ia kish vënë që më parë synë, e shtiu atë në dorë bashkë me qytete të tjerë me dhëlpëri të urryer. Me sa marr vesh, qyteti është akoma plot me banorë të dikurshëm. Këto rrethana, në mos gabohem, do t'u japin dorë shumë përpjekjevet tona, armiku do të sulmohet nga brënda dhe nga jashtë dhe juve ju pret ndoshta fitorja pa pikë gjaku. Ata presin çlirimin dhe përkrahësin e planit të tyre. Të zhytur në errësirë të pafund, do të vrapojnë menjëherë tërë zjarr drejt dritës që do t'ju shpini ju dhe drejt emrit të lirisë, që do të dëgjojnë. Përpara, pra, shkojuni në ndihmë atyre që po presin trimërinë tuaj. Por, në

a) Sepse, po të pritnin pa ikur me njëherë e sa të vinte Murati, do të rrethoheshin vetë e do të viheshin në mes dy zjarreve.

b) Belgradi (= Berati).

c) D.m.th. turpi që patën me humbjen e Sfetigradit.

ç) E thotë lidhur me moshën e tyre.

qoftë se do t'i shikoni t'ju kundërshtojnë, bjeruni edhe atyre bashkë me të tjerët (a). Me të madhe krenohet Hungaria për Belgradin e vet pranë brigjevet të Danubit dhe ndër shëmbujt më të ndritur të trimërisë së vet e sjell këtë qytet për të provuar dobësinë e armiqvet. Mos, vallë, po deshën perënditë, do të durojmë, për turp të madh të të gjithë Epirit, qe Belgradi ynë të mbahet gjithnjë në zgjedhën e armiqvet më mizorë kështu ndër sy tonë dhe mu në zëmër tonë?»

Me këto fjalë, si të ishte dhënë shënja, një klithmë gëzimi u ngrit nga të katër anët dhe ushtëria filloi të bënte përpara. Por Skënderbeu, i cili s'po luante akoma, dha urdhër që të qëndronin flamurtarët dhe të kthehej secili në vënd të vet, sepse, sipas zakonit, s'ishte dërguar ende pararoja për të bërë vrojtimet e rregullta dhe për të zënë vënd për kampin. Për këtë u zgjodhën tri mijë kalorës të shpejtë, të cilët iu dhanë Tanushit. Ky, pa farë vonese, u nis me të shpejtë dhe, si të fluturonte, u çduk nga sytë, i shtyrë nga dëshira që, po të mundte, t'i dilte armikut përpara dhe të bënte pa pritur ndonjë gjë të shënuar, para se të vinte ushtëria tjetër. Pas tij po vinte Kastrioti me forcat e tjera dhe me stremet përpara. Por më parë nga të gjithë arriti lajmi në vesh të armiqvet dhe i bëri të ditur për gjithëçka. Prandaj tanët s'gjetën asnjë rast qoftë për të ngritur pusi, qoftë për të shfryrë në luftë të hapët, sepse fshatarët e gjithëçka të mirë që kishte në fushë ishin futur me kohë në qytet. Edhe gruri i gjithë ishte korrur e mbledhur brënda murevet nga ata të qytetit, se ishte mezi i verës.

Ushtëria, që s'po i rrihej, kur e pa se s'kish mbetur gjë për të, qoftë për lavd, qoftë për plaçkë, sa s'u derdh fushës për t'u vënë zjarrin shtëpivet dhe për të dëmtuar të mbjellurat e tjera dhe pemët, por e ndaloi Tanushi duke thënë se ai s'kish ndonjë porosi të atillë nga Skënderbeu. Prandaj, si u vunë roje më të katër anët, zuri vënd me qetësinë më të madhe rrëzë murevet, pa i ngacmuar të rrethuarit fare as me fjalë, as me vepra. Edhe nga ana e qytetit nuk u bë ndonjë lëvizje kundër tanëvet ndënë të. Me gjithë këtë, atje brënda ishin marrë me shumë kujdes të gjitha masat, ishin ndarë rojet siç duhej dhe ishin caktuar gjithë detyrat me radhë për secilin. Roja e Tiranit ishte mjaft e fuqishme, numuri i ushtarëvet ishte më tepër se një mijë, një e treta të krishterë. Turma e të krishterëvet që s'bënin për luftë ishte më e madhe, sepse s'ishin marrë masa (b) për moshen dhe seksin e dobët.

Mendime shumë të ndryshme kish ndërmjet mbretërorëvet për këtë roje (c) të krishterë, të nxirrej jashtë qytetit, apo të mbahej brënda; sepse zakonet e ndryshme, karakteret e ndryshme dhe perënditë gjithashtu të ndryshme (ç) bënin që të dyshohej për besnikërinë e saj dhe të mos i zihej me të drejtë besë për asgjë. Me gjithë këtë, dyshimin në fjalë ua zvogëlonte puna që ata ishin lënë atje si roje e qytetit prej shumë kohe dhe ishin mbajtur me nder nga otomanët, të cilët s'kishin mundur kurrë të vërenin ndonjë shënjë pabesie prej tyre. Veç kësaj, gratë, fëmijët, prindërit dhe gjithë gjënë e atyre e shikonin

a) Me turqit.

b) Duhen kuptuar masat për të larguar nga qyteti gratë dhe fëmijët e të krishterëvet.-

c) D.m.th. 1/3 e rojës mbretërore.

ç) Feja e ndryshme.

si një farë pengu në dorë të vet. Shumë arësye, pra, i bënin të kishin mendime të ndryshme dhe të mos i jepnin dot karar. Komandanti i qytetit, i cili dëshironte t'i mbante në qytet, po edhe të kish ndonjë garanci më të madhe për besnikërinë e tyre, si të huaj, dhe të luftonte, si i thonë, me shpinë të siguruar dhe pa frikë për ndonjë kryengritje të brëndëshme, thirri disa nga më pleqtë e të krishterëvet dhe bisedoi veçan për shumë gjëra me ta, duke i lënë vënd si në për të një farë dyshimi të heshtur dhe duke ua çfaqur sheshit mendimet e ushtarëvet të vet. S'ishte e mundur, u thoshte, që puna të mbaronte pa kryengritje, në rast se nuk do të qetësoheshin zëmrat e ushtarëvet me ndonjë siguri dhe shënjë besnikërie më të fortë. Nga ana e vet, ai kurrë s'kish dyshuar për shërbimet dhe besnikërinë e tyre dhe as tani nuk kish ndonjë dyshim të tillë; përkundrazi, shpresën më të madhe ai e kish më tepër në armët e tyre se sa në vehten e vet e në rojën mbretërore. Por duhet mbajtur parasysh edhe mendimi i të tjerëvet, fati i të cilëvet vihej në rrezik, sidomos nevoja që ata ta besonin se kishin para tyre vetëm një armik. Kjo interesonte fort, prandaj nuk duheshin lënë pa u përfillur kërkesat e tyre.

Beligradasit iu ankuan se ata s'kishin bërë kurrë ndonjë-gjë t'atillë, që turqit të mbeteshin të pakënaqur me besnikërinë e tyre dhe që të dyshonte kush për ndjenjat e tyre të përzëmërta. Nuk kish asnjë arësye, i thonin, nga e cila të lindte një frikë aqë e madhe për pabesi veçse që ata ishin të krishterë dhe prej race epirote; që këndej vinte, ndoshta, dhe dyshimi se ata, si të krishterë, shpresonin të ishin më mirë nën sundimin e të tjerëvet. Por ky dyshim u ngjitej atyre fare me të padrejtë, sepse ata e dinin se s'mund t'u jepte kush një liri apo mundësi më bujare dhe më zëmërgjerë për të ruajtur ritet dhe zakonet e veta, se ajo që u qe dhënë gjer atëhere prej Mehmetit. Arësyet e tjera, të cilat shtronin çështjen e miqësimit me Skënderbeun, ishin pa dyshim të kota. Qyteti i tyre s'i qe shtruar kurrë Kastriotit; belgradasit e quanin të padenjë zgjedhën e tij; ata ishin të vendosur të vuanin më parë gjithë të zezat, se sa të duronin një turp si ai. Mund të kish frikë për një gjë t'atillë vetëm, po të kish mbetur gjallë ndonjë filiz i Theodhorit dhe t'i nxirrej përpara turmës, e cila e kish për zëmër gjëndjen e dikurshme. Me vdekjen e atij (a) ishte këputur për belgradasit çdo lidhje shoqërie dhe farefisërie (b) me gjindjen e epirotëvet dhe që prej asaj kohe ata e kishin pranuar me gjithë zëmër e me shpirt fare të qetë sundimin otoman, të cilit i kishin besuar dhe kushtuar lirinë, atdheun, gratë, fëmijët, prindërit dhe më në fund, trupin e gjakun e vet. Edhe tani, përfundonin, ata s'kishin tjetër mënyrë, me të cilën t'ia dëftonin besnikërinë e vet të patundur rojës mbretërore, veç se pengun e provën që i kishin dhënë Muratit. Të gjitha ishin në dorë të tyre, fëmijët, gratë, pasuria dhe çdo gjë e dashur dhe e shtrënjtë, që u kish mbetur në jetë.

Barbari, i cili shikonte jo aqë ato që thonin, se sa ndjenjat dhe fytyrat e folësvet, e priti me gëzim fjalën dhe zellin e tyre. Me gjithë këtë, ai nuk i lëshoi përpara se t'i premtonin si peng një numur mjaft të madh të të vetvet dhe pasi u biseduan me urtërinë (c) me të madhe

---

a) Theodhorit.

b) Duhet kuptuar: krushqije.

c) **Me urtësinë më të madhe**: duhet kuptuar sidomos nga ana e pleqvet beratas, të cilët ishin në gjëndje fort të vështirë dhe fjalëvet të të cilëvet, me sa duket, komandanti s'u besonte fort.

dhe u përfunduan edhe shumë gjëra të tjera. Pengjet e premtuara u dorëzuan dhe u shpunë për t'u ruajtur në kështjellë, atje ku qëndronte vetëm roja e turqvet. S'ka dyshim se ai do t'i kish dërguar ata me kënaqësi në ndonjë qytet tjetër, ose në Adrianopojë, me qëllim që ta kishte kështu më të siguruar besnikërinë e tyre, por nuk mundi për shkak të rrethimit që e pengonte.

Pasi u qetësuan kështu dhe muarrë zëmër të gjithë, komandanti shëtiti dhe kontrolloi një për një vëndet e rojës, portat dhe gjithë anët e qytetit, dhe vendosi në treg, si pas zakonit, për nevojat e ndryshme të gjëndjes, radhët e luftëtarëvet; pastaj filloi t'i ndizte dhe t'i fuste secilit në zëmër zjarrin e besimit dhe të trimërisë, që ndjente në vehten e vet, me këtë fjalë:

«Armiku që kini poshtë ndër sy, o belgradas, i ka dalë përpara çdo fjale sime dhe s'më lë që t'u them diçka në këtë rast si kapedan ushtarëvet dhe t'ju bëj që të merrni zëmër nga unë. Asnjë nxitje, asnjë shtytje për trimat a për të ngathëtit s'mund të jetë më e fuqishme, më e madhe se vetë armiku. Ai nuk ju këshillon, nuk ju fton, siç bëj unë, por ju shtyn, ju detyron që t'i rrëmbeni armët. Mu aty mbi grykën tuaj do ta shtrëngonte shpatën të çveshur; fill ndër pranga do t'ju hidhte, po t'ju gjënte zëmërlëshuar. Shumë të zeza të tjera edhe më të mbëdha po sjell për ju të gjithë Skënderbeu. Ja, mua më duket tanimë sikur e kam përpara fytyrën e tij aqë të pacipë dhe gojën e tij të gjakosur, që ju thërret për në zgjedhë. Vulosini veshet, ju lutem në emër të perëndivet, mbyllini mirë. Fjalëvet të tij të ndyra dhe të turpshme ju duhet t'u përgjigji jo me gojë, as me buzë, por me shpatë, me të djathtën tuaj, si burra trima. Me fjalë, ndoshta, të goditura dhe nën ndonjë mbulesë të hijëshme do të përpiqet t'jua bëjë zëmrat për vehte dhe do të provojë t'ju vërtitet njerit pas tjetrit veçmas, si t'ishit gra mëndje-zbrazura dhe mendjelehta. Por qëndroni të paepur dhe të patundur kundrejt gjithë tentativavet të tija. Është me të vërtetë e vajtuëshme ta shesësh lirinë me çfarëdo mënyre, por është shumë e turpshme, kur e shet me një mënyrë si kjo dhe kur e pranon dobësinë tënde, para se të derdhësh ndonjë pikë gjak, si burrë trim. Ne s'i kemi ngjeshur shpatat dhe armët që të na shtien në dorë të tjerët me fjalë. S'i kemi mbyllur e mbërthyer fort portat, me qëllim që t'i hapim vetë. Fundja, po ia pruri fati, le ta çajë rrugën armiku; por ne s'duhet të kemi më shumë frikë për këtë, se sa do të duhej të kishim për qiejt, se mund të shëmbeshin (a) tani. Dhe me të vërtetë, kur hedh sytë qoftë tek forcomat e qytetit, qoftë tek nozullimet e begatshme të çdo lloji, qoftë tek natyra e vëndit, qoftë tek numuri dhe trimëria juaj, unë e kam fare të sigurtë për vehten time përfundimin e kësaj lufte, që e kam pritur sa e sa herë, dhe dafinën e fitores, që ma do fort zëmra. A nuk mundi Sfetigradi pothuaj mu në mes të truallit armik dhe me një rojë akoma më të vogël, ta përbuzte për një kohë aqë të gjatë gjithë tërbimin epirot dhe t'i mbante otomanët në Epir? A nuk mundi Kruja, në më lejohet që të sjell shëmbëlla trimërie edhe nga armiqtë, ta priste me aq zjarr e guxim pothuaj gjithë fuqinë e Evropës dhe të Azisë, edhe kur muret u sheshuan anë e kënd dhe ajo mbeti e çveshur nga çdo mbrojtje? Nuk mundi vallë të fitonte për jetë vetëm me qendresën

---

a) D.m.th. mendimi se armikun mund ta ndihmojë fati për të çarë rrugët është i pamundur, sa është e pamundur që të bien e të shëmben qiejt.

e vet nderin e një lavdie aqë të shënuar? Ne, që i kemi të gjitha me tepëri dhe gati sa s'na duhen, që shpresojmë pastaj s'afërmi ndihmë nga Adrianopoja, do ta përballojmë këtë turmë të ulët plaçkitësish plot shpresë dhe pa na lëshuar zëmrat aspak.»

Kjo fjalë i ndezi aqë shumë zëmrat e ushtarëve, saqë, përveç mburrjevet dhe zotimevet të shuma, siç ndodh, për besnikëri, disa u derdhën rreth e rrotull kapedanit dhe, duke ngrënë fort sedër në mes tyre, i kërkonin leje që të shpërthenin me sulm dhe të përlesheshin me armikun. Por ai s'u dha aspak një leje të tillë, sepse po vinin lajmet se Skënderbeu ishte afëruar, dhe s'kaloi shumë kohë pas kësaj, kur ai ia mbrriti.

Ishte ora e katërt e ditës, kur ushtëria jonë u mblodh e gjitha pranë qytetit dhe zuri vënd bri murevet në fushë. Më parë hëngrën drekë me qetësi dhe u çlodhën, pastaj u ndanë forcat me të shpejtë dhe i u caktua secilit vëndi, sepse Kastrioti e kish vendosur që t'ia fillonte sulmit brënda po asaj dite, në rast se nuk do t'i vinte ndonjë propozim për paqe nga ana e qytetit. Gjithësejt bëheshin pesëmbëdhjetë mijë njerëz, 8 mijë kalorës dhe 7 mijë këmbësorë, të gjithë të vendosur rreth e përqark fushës e malit, i cili, duke qenë jo shumë i rrëpijshëm, as i lartë, ua bënte mjaft të lehtë qëndrimin jo vetëm këmbësorëvet, por edhe kalorësvet. Po aty u suallë nga ata që ua dinin dhe u vunë në vënde të ndryshme dhe kundrejt qytetit përdredhore. Por, me gjithë që çdo gjë u vendos më rregull, u detyruan t'i lëshonin rrugë natës.

Atyre nga brënda vetë pamja e tanëvet dhe sidomos gatitja e përdredhorevet ua uli shumë guximin që patën pak më parë. Të nesërmen, kur panë se muret po tronditeshin nga përdredhoret e ngritura dhe se qyteti po mbetej në shumë vënde i çveshur, pa forcoma dhe pa ledhe, të trëmbur se nuk do ta mbronin dot, filluan, në kohën pikërisht kur po i rindërtonin muret, të këshilloheshin për të rënë në bisedë me armikun para se të arrinte puna gjer në shkallët dhe në tërbimin e ushtarëvet, sepse, po ta linin ta provonin atëhere, në mes të zjarrit të betejës, armiku plot shpresë për fitoren nuk do të lëshonte pe. Kështu ata ndrruan pak mëndje. Por ky mendim u la më nj'anë, sepse komandanti qëndronte i patundur, duke thënë se rreziku nuk ishte ende aqë i madh dhe se mundësinë për një turp t'atillë mund ta kishin kurdoherë. Po kështu ngjau edhe ditën tjetër, që pasoi, sepse Skënderbeu, me që s'ishte hapur ende mirë rruga për ushtërinë nëpër mes të të çaravet të murevet, s'po bënte akoma ndonjë veprim për së afërmi kundër atyre të qytetit. Më në fund, si kaluan dy ditë të tjera dhe qyteti ishte shëmtuar prej gërmadhavet nga ajo anë që rrihej e dëmtohej më shumë, i hoqi përdredhoret dhe, duke menduar se tani duhej vepruar me anë të forcës dhe gëzimit të ushtarëvet, caktoi ditën e nesërme për sulmin dhe trimërinë e vërtetë [a] dhe dha urdhër që të gatitej gjithëçka me qëllim që t'u vërsulej murevet me të aguar, gjë që edhe u bë. Por, ndërsa tanët po vraponin me sulm, zbritën në këtë e sipër të dërguar nga qyteti, të cilët erdhën tek Kastrioti dhe i kërkuan së pari armëpushim; ai ua pranoi pa asnjë vështirësi, pastaj e pyetën se çfarë kushte kishte ndër mënt t'u vinte, po të dorëzoheshin. «Ato që duhen për të dorëzuarit», u përgjigj; ai pranonte kështu t'u falte jetën, armët dhe plaçkat; çdo gjë tjetër duhej ta merrnin fitimtarët.

---

a) Për t'u ndeshur trup me trup etj.

Të dërguarit u kthyen dhe raportuan me hollësi për të gjitha këto. Kur i dëgjuan, të gjithë u mërzitën fort, sepse, me gjithëqë punët e tyre ishin ende në një gjëndje të mirë, (a) po u caktoheshin gjëra aqë të rënda, të cilat mund t'i kishin me lehtësi edhe të mundur, kur ta kishin humbur krejt shpresën e shpëtimit me armë dhe kur qyteti t'u kish ikur pothuaj nga duart. Turmat e ushtërisë kudo ishin të pikëlluara dhe s'dinin ç'të vendosnin, me që frika dhe zëmërimi i tërbiqnin në drejtime të ndryshme. Të krishterët nuk u dëgjuan të murmurisnin nëpër dhëmbë, aq më pak të thonin ndonjë gjë, megjithë që e shikonin se, ashtu siç ishin parashtruar kushtet nga Skënderbeu, mbeteshin pa atdhe dhe pa pasuri të trashëguara. Por ata shpresonin se, po të dorëzohej qyteti, Epiroti do t'u jepte çdo gjë që do t'i kërkonin. Prandaj nuk ndërhynë as në favor, as kundër kushtevet, nga frika se mos përsëritej ndonjë dyshim për ta. Të pyetur nga komandanti se ç'mendonin për çështjen në fjalë, s'dhanë asnjë përgjigje, vetëm thanë se ata prisnin urdhër e jo pyetje, urdhërin që ai do ta gjykonte për nder e dobi të të gjithëvet dhe që ata do ta aprovonin qoftë të armatosur, qoftë të paarmatosur. Shumë kohë harxhuan atë ditë me këshillime; më në fund u vendos që të kërkonin armëpushim për një muaj, duke shpresuar se Mehmeti, të cilin e kishin njoftuar që para ardhjes së Tanushit për gatitjet që bëheshin kundër tyre, do të vinte fare së shpejti dhe se s'do ta lejonte atë turp; dhe kështu ata do të shpëtonin edhe lirinë, edhe qytetin, pa derdhur gjak. Në rast se gjatë asaj kohe nuk do ta kishin ndihmën nga Tirani, s'do të mohonin asgjë nga ato që u imponoheshin. Nga ana tjetër, në rast se kundërshtari nuk do ta pranonte kërkesën e tyre për armpushim, do t'u duhej të mprehnin shpatat e të merrnin fort zëmër për të treguar këmbëngulje kundër këmbëngulësvet. Kështu u dërgua përsëri në kamp dërgata e mëparëshme.

Skënderbeu, i cili qeshte me ato farë kërkesash, ua preu duke u thënë të mendonin mirë për gjithëçka dhe të bëheshin gati për luftë. Pastaj, kur e pa se po ngulnin këmbë dhe se i kishin ngrënë po thuaj pesë ditë kohë, u nxeh edhe më tepër; por nata që po plakoste s'e la të vepronte.

Disa purpuratë dhe burra të rrahur në punë të luftës mendonin se nuk duheshin hedhur poshtë krejt kushtet e të rrethuarvet, por se duhej parë a mund të shkurtohej koha e kërkuar prej tyre. Ata shtonin se sulmi kundër fortesës ishte shumë i vështirë për arësye se mali, në majë të të cilit shtrihej qyteti, nuk u lejonte në pjesën më të madhe luftëtarëvet që t'i ngjiteshin pa rrezik; m'anë tjetër shkëmbinjt' e gjallë, që ngriheshin rreth e qark në shumë vënde dhe që dora e njeriut i kish kthyer në forcoma, s'i përfillnin fare dhe po thuaj talleshin me goditjet e makinavet. Prandaj mbarimi i luftës do të vonohej pakëzë dhe puna do të shkonte disi gjatë, sido që të bënin, qoftë ua pranonin, qoftë s'ua pranonin armëpushimin atyre të qytetit. Në të dy rastet, ata besonin se ndihma e Tiranit do të vinte atje, por rrezikun do ta kishin më të madh në rastin e fundit, sepse atëhere ai do t'i sulmonte ndoshta, kur të ishin të zënë dhe të lodhur. Përkundrazi, në rastin e parë, po të mos vinte Tirani, apo po ta vononte ndihmën, ata do të

---

a) Është mendimi'i të rrethuarvet, jo i Barletit. Kushtet e Skënderbeut gjykohen të rënda.

bëheshin zotër të qytetit pa derdhur pikën e gjakut dhe pa pësuar asnjë humbje në ushtarë; po të vinte, do të vepronin sipas kohës dhe sipas rastit, sepse gjithëçka do ta kishin fort në gjëndje si për betejën, si për fitoren dhe lavdinë. Ata s'i kishin më të mbëdha forcat. kur i dhanë Ali Pashës atë dërmën që la nam. Mehmeti pastaj, përpara lakmisë për mbretërinë e Trapezuntës, e kish harruar Epirin dhe gjithë çështjet e tjera. Ata ishin të mendjes së të rrethuarit nuk e kërkonin për ndonjë arësye tjetër ngjatjen e kohës për dorëzimin e qytetit, veç se që Tirani të mos kish si t'i nxirrte fajtorë për një dorëzim të shpejtë dhe të turpshëm dhe që t'i quante, kur të merrnin dikur rrugën për tek ai me gisht në gojë, të denjë për falje dhe mëshirë.

Kastrioti. duke bërë buzën në gaz, tha: «Epirotët paskan venë fort dhjamë nga fitoret e shuma dhe qënkan bërë delikatë. Vitin e kaluar i pengonte të ftohtit, tani vapa e madhe. Është nevoja, e zoti mos e dhëntë, për ndonjë fatkeqësi që t'i shkundë nga kjo plogështi dhe nga ky gjumë që i ka zënë». Pastaj vazhdonte t'i quante fort mëndjelehtë dhe të thoshte se pabesia e sfetigradasvet në kohë të mëparëshme nuk qe aspak e ndryshme. Me të vërtetë, çdo të bënin më në fund, kur të vinte koha e caktuar për dorëzimin, po ta ndjenin se qe kurdisur kundër tyre, pa e marrë vesh, një mashtrim apo se kishin ndrruar mëndje njerëzit? Do ta paguanin shtrënjtë mëndjelehtësinë e vet dhe do të pikëlloheshin (a) pa dobi për kohën e humbur, duke u varur më në fund nga dëshira dhe besa e armikut. Sa për punën se shumë gjëra që thuheshin ishin të vërteta, sidomos lidhur me sulmin kundër qytetit dhe me Tiranin, se ish i zënë, ai s'e quante këtë një shkak për ta shtyrë për më vonë atë që duhej bërë, sepse, edhe sikur të dukej ndërkohë ndonjë lëvizje nga Adrianopoja, forcat e tija ishin mjaft të zonjat për të mbrojtur vehten dhe për të mos lejuar asnjë dëmtim. Përveç këtyre ai thoshte se Dibrat ishin fort të mbrojtura nga roja e Moisiut. Me gjithë këtë e la vehten që të tërhiqej nga mendimi i tyre. Sa për kohën, pas shumë bisedimesh nga të dy anët, pranuan më në fund që të lihej një afat prej 15 ditësh.

Pasi i dhanë fund kështu marrëveshjes me ata të qytetit, Kastrioti para së gjithash, në vazhdim të rojeve të tjera që ishin vendosur më parë nga Tanushi dhe për një siguri me të madhe, dërgoi 25 ushtarë mbi një farë mali jo larg, me qëllim që, kur ta shikonin armikun për së largu, të lajmëronin për të, duke ngritur në fillim lart thupërza të ndezura dhe duke vrapuar pastaj fluturimthi vetë, kështu që ushtëria të kishte kohë të gatitej dhe të rrembente armët. Pas kësaj, me qëllim që t'ia përmirësonte kampin ushtërisë dhe që të merrnin frymë ushtarët nga ajo vapë e tërbuar që ishte atëhere, mori Hamzanë bashkë me disa purpuratë, vetëm me tri mijë kalorës dhe një mijë këmbësorë, dhe zuri malin fare afër qytetit, duke i vendosur të gjithë me kujdesin më të madh dhe duke mbajtur në gatishmëri disa përdredhore, me qëllim që të mos bëhej kundër tyre ndonjë sulm nga ata të qytetit. Muzakën dhe Tanushin, për rehati më të madhe, i porositi që ta çvendosnin kampin dhe ushtërinë që mbeti në fushë poshtë dhe që ushtarët të hiqnin dorë nga armët dhe veprimet e tjera, gjersa të vinte dita e paracaktuar për ata të qytetit.

---

a) Do të pendoheshin, siç bënë edhe sfetigradasit.

## MARIN BARLETI

prift shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT, PRINCIT TË EPIROTËVET»

### Libri i tetë

Lajmet e njëpasnjëshme dhe jo të rreme për rrethimin e Belgradit e gjetën Otomanin pothuaj mu në breg të Helespontit e tek po hidhej në Azi, për të vënë në dorë perandorinë e Trapezuntës. Ja filloi atëhere të qahej fort, me zëmër të pikëlluar, sepse, prej asaj pengese, po i fluturonte të thuash nga duart mundësia për të fituar një lavdi aqë të madhe. Thonë medje se tha jo pa zëmërim: «Epiri gjithëmonë nxjerr ndonjë pengesë në punët tona». Me një herë pastaj, nga halli që pat për Belgradin, i la më nj'anë punët e Azisë, duke i shtyrë për një kohë tjetër, dhe u muarr, i vendosur gjer në fund, me këtë hall.

Kish disa nga satrapët, që përpiqeshin t'i mbushnin mëndjen se nuk duhej aspak t'i ndërpriste planet që kish nisur, as të linte më nj'anë një çështje aqë me rëndësi e një gatitje aqë të madhe, përpara rrezikimit të një qyteti të parëndësishëm të Epirit. Por Mehmeti tha se s'kish patur nga të parët e vet ndonjë shembëll të tillë, që të linte pa mbrojtje dhe në mëshirë të dhunës gjërat e veta dhe të dëshironte më tepër të huajat, i shtyrë, ndoshta, (a) nga një lakmi e tepëruar. Ai e quante njollë çdo fitore dhe fare pa rëndësi një lavdi, sado të madhe, që mund të shëmtohej nga turpi më i vogël. Mos vallë vlente që perandoria më nj'anë të madhohej e m'anë tjetër të vogëlohej? Pastaj, kush nga të titë do të luftonte me shpirt të qetë në Azi, kur të mendonte se kaçaku i prapë po shinte i lirë në Maqedhoni (b) e s'po pushonte së griri njerëzit e tyre? Shumë lavdi, shumë plaçkë do të kishin nga grekët, por atij i dukej se dëmi nga humbja e Belgradit do të isnte më i madh se sa fitimi nga pushtimi i gjithë Azisë, dhe se perandorët, si mbrojtësit më të mirë, duhej t'ua linin gjykimin mbi lavdinë me shumë kujdes njerëzvet të kohës dhe pasardhësvet. Për veç kësaj, Trapezunta s'kish ku të vente, kurse Belgradi, po t'u rrëmbehej nga duart, ishte vështirë të rimerrej. Duhej shuar më parë ai zjarr, që të mos ua përpinte fu-

a) Kjo tjalë dyshimi të lë përshtypje, sikur Mehmetin e vret ndërgjegjja për lakminë e pushtimevet; por ai vepron kështu nga halli, jo nga ndërgjegjja.

b) Emëri ka këtu kuptimin e përgjithëshëm të Epirit = Shqipëri.

qitë mospërfillja (a) dhe i duhej vënë freri tërbimit të asaj gjindjeje fort krenare. Si shëmbëll për të gjithë duhej të shërbente Kruja, e cila, pas gjithë atyre kërdive dhe të zezave, ende të pashpaguara, të të vetëvet, po qëndronte për turpin më të madh të emrit otoman dhe po i mbante kryet lart me namin që kish marrë, si e shënuar ndërmjet qytetevet të tjerë epirotë.

Ata i kundërshtuan atëhere se qyteti ishte shumë i forcuar me çdo gjë, se ishte larg mundësisë që të pushtohej me ndonjë forcë. Duhej caktuar, pra, një ndihmë e tillë për Belgradin, sa që as qyteti në fjalë të mos pësonte gjë, as fushata e Azisë të mos ndërpritej. Por me asnjë mënyrë s'qe e mundur që t'ia mbushnin disi mëndjen që e kish bërë top, apo t'ia largonin nga Epiri; vetëm rrethimi dhe turpi i Belgradit ia kishin thithur atij tërë mendimin.

Ja, pra, s'ka racë njerëzore më të zellshme dhe më të paqetë për ruajtjen e fuqisë se sa raca e turqvet, të cilët e quajnë turp të madh dhe për jetë, po t'u marrë apo t'u luajë armiku nga gjërat e tyre qoftë edhe një gurickë. Shëmbëlla të tilla gjithëmonë ka patur dhe ka çdo ditë. Unë s'do të përtoj të përmënd kalimthi një nga këto, që njerëzit e kanë të freskët në kujtesën e tyre. Kur Panonet, të cilët tani i quajnë hungarezë, për nevoja të ndryshme dhe për dobi më tepër private se sa publike, ndërtuan pranë bregut të Danubit një pirg prej druri, ai një goxha Bajazit, me ta marrë vesh këtë punë krejt të padenjë për t'u përmëndur, u turbullua aqë fortë, sa filloi të gatiste një ushtëri shumë të fuqishme dhe të bënte shpenzimet më të mbëdha për ta rrëzuar. Dhe, duke mos u kënaqur me kaqë, nga që s'i durohej pa u shpaguar, vrapoi fluturimthi edhe vetë atje me shqetësim shumë të madh. Armiku u tërhoq dhe njëkohësisht ia plasi gazit me pamjen e pashoqe që kish përpara dhe as që desh t'ia dinte fort për dëmin në fjalë dhe për plaçkitjet e tjera që i qenë bërë për shkak të atij pirgu, por i uroi me gjithë qef fitore të tjera të shuma si ajo. Tani në duhet lavdëruar apo qortuar kujdesi i ngutur, këtë e thotë qartë vetë përfundimi i ngjarjevet. Ne, gjersa zjarri të mos jetë futur në dhomë të gjumit, madje mu në jastëk, ku flemë, mendojmë se s'duhet patur frikë për asgjë. Nga kjo ndodh që, ndërsa gatitim ujin për të nesërmen, përvëlohemi nga zjarri i tanishëm (b).

Pas një këshillimi, pra, siç është zakon të bëhet sidomos për punë të tilla, si caktoi nga ato forcat e veta (c) për Sebalian, kapedan më tepër i squar se sa i guximshëm, 40 mijë kalorës, një ushtëri kjo fort e mrekullueshme dhe shumë e fuqishme si nga numuri, si nga trimëria e njerëzvet. Pastaj Tirani bisedoi me të jo vetëm duke e nxitur me fjalët më të zjarrta që mund të kishte, por edhe duke iu lutur që tërë guximin, trimërinë, kujdesin dhe zgjuarësinë ta tregonte sidomos tani. Për përfundimin fatbardhë të luftës dhe për shpëtimin e vetë qytetit, i zotohej dhurata shumë të mbëdha dhe gjithë gradat më të larta dhe më të nderuara sidomos, po t'i sillte të gjallë Skënderbenë, apo të pakën kokën e tij, pasi ta kish vrarë dhe t'i

a) Mospërfillja për armikun, siç u shprehën disa nga satrapët. Mehmeti u kujton këtyre Krujën për t'u treguar dëmet që patën pikërisht nga një mospërfillje e tillë.-

b) Barleti kalon këtu në përgjithësime, për të qortuar në fund të fundit ngathtësinë e të krishterëvet, që ishin aqë të pakujdesur kundrejt rrezikut turk.

c) D.m.th. qe kish gatitur për luftën në Azi.-

jepte kështu fund luftës epirote. Por unë gjej se kjo punë është bërë edhe ndryshe. Dy burra fort trima të asaj ushtërie, që e kishin emrin Ahmat dhe Barah, u paraqitën vetë tek mbreti dhe premtuan për çdukjen e Skënderbeut një sasi të madhe të hollash, si edhe vetë jetën e tyre. Ky premtim i pëlqeu fort kërnacit.

Sebalja, që e përqafoi planin e Tiranit më fort nga interesi se sa nga fjalët dhe që mendonte se, për t'i dalë mbanë, duhej vepruar, dha urdhër pa u vonuar pothuaj aspak që të ngrinin flamurët sa më shpejt dhe ushtarëvet, të cilët po e pyesnin se ku i shpinte, u tregoi Epirin. Duke qënë jo më pak se Mehmeti në ankth për këtë punë, i dilte kudo përpara ,me sy hapur e në gjumë, natën e ditën, Belgradi. Nga frika se çe vallë do të mbaheshin të rrethuarit dhe duke dashur që t'u jepte zëmër dhe t'i mbushte me shpresë për ndihmën fare të afërt, vendosi, sapo u nda nga mbreti, t'u dërgonte me të shpejtë një lajmëtar bashkë me një letër. Por ai, që do ta merrte përsipër këtë detyrë dhe që do t'i futej një reziku të dukëshëm, mezi u gjet, edhe pse premtimet ishin t'atilla, që, me lakminë që kanë njerëzit, jo vetëm ta tërhiqnin, por edhe ta detyronin të pranonte. Lajmëtarit iu dha për këtë punë, siç ishte e drejtë, kali më i shpejtë që mund të zgjidhej në tërë ushtërinë. Ai, duke mospërfillur as mundin, as kohën dhe duke fluturuar natë e ditë, arriti brënda pak më shumë se tri ditë në një farë qyteti, që u bindej turqvet dhe që e kish emrin Gjirokastër, 125 mijë hape larg Belgradit. Në favor të këtyre lajmëtarëve, që turqit i quajnë Vllah, është një vendim i tillë i Tiranit: Kushdo që t'u dalë përpara në vrapim e sipër, pa asnjë dallim personi, të zbresë me njëherë nga kali dhe t'ua japë, po t'ia kërkojnë. Kështu, me anë të ndrrimit të shpeshtë dhe me kuaj gjithmonë të freskët, ata e bëjnë rrugën me një shpejtësi të pabesuar.

Sipas këshillavet të autoritetevet të vëndit, të cilëvet ua tregoi çështjen, ai qëndroi atje gjersa erdhi nata. Atëhere, duke lënë kalin dhe duke ndrruar veshje, u nis më këmbë dhe nëpër një errësirë shumë të dëndur erdh e qëndroi jo larg qytetit. Tani i duhej t'u shpëtonte rojevet në vëndin ku ishin ushtëritë e Skënderbeut, sepse, sa për forcat e tjera në fushë edhe për kampin e Topiasvet, ato qëndronin më larg se sa mund ta ndjenin. Por ai u shpëtoi lehtë të gjithëve, sepse ndrroi rrugë duke kaluar nga një anë tjetër e malit, nga ku kalimi ishte shumë i vështirë, dhe kështu arriti pa u ndjerë fare, as nga të vetët, rrezë murevet. Atje ia dha fërshëllimës dhe, pasi thirri dhe foli me rojet që e njohën, i lëshuan nga lart një litar dhe e futën menjëherë në qytet. Një turmë e madhe iu derdh rreth e qark nga çdo anë, ndërsa po drejtohej për tek komandanti dhe me zjarr e ankth në zëmër po e pyeste që të merrte vesh se ç'ndihmë dhe ç'shpresë u sillte, sepse koha e mbarimit të armë-pushimit dhe e mërgimit nga qyteti po afrohej. Komandanti, pasi e largoi turmën dhe dha urdhër që të heshtnin të gjithë, mbajti vetëm pak shokë për këshillim dhe kështu e dëgjoi lajmëtarin i qetë. Më në fund u lexua edhe letra dhe të gjithave sa thuheshin u zuri besë fort i gëzuar. Pastaj, ndërmjet kapedanëvet të rojës, u vendos që, po të ish nevoja, të mbrohej qyteti me reptësinë më të madhe, gjersa të vinte Sebalia. Për të nesërmen menduan se gëzimi në fjalë duhej ndarë me të gjithë dhe kështu ky gëzim u shpall së pari në treg, jo me të bërtiturat dhe me

zërin e tellallëvet, por nga vetë kapedani, duke u përhapur nga njeri tek tjetri. Njëkohësisht u dha urdhër që kjo punë të mbahej me shumë kujdes e fshehur, me qëllim që të mos merrte vesh gjë armiku, të cilin nga njera anë kishin menduar ta gënjenin për mbarimin e afatit që u ishte dhënë, nga ana tjetër dëshironin ta shtypnin të pambrojtur. Por ndërsa përpiqeshin t'i gënjenin tanët me anë të heshtjes. e tradhëtuan vehten me një britmë dhe shënjë tjetër. Duke patur frikë se çe vallë vinte Sebalia gjer në ditën që u ishte caktuar dhe se do të ishte nevoja ose për dorëzim ose për mbrojtje, filluan, të shqetësuar, të rindërtonin dhe të ripërtëritnin muret e rrënuara në disa vënde dhe forcomat që ishin hedhur në erë nga përdredhoret.

Kastrioti e vuri re këtë dhe e kuptoi dredhinë e tyre, prandai u nxeh fort e sa s'rrëmbeu armët për sulm. Por, me që mbeteshin akoma jo tamam tri ditë gjersa të merrte fund marrëveshja, u qetësua pakëzë dhe dërgoi tek të rrethuarit një lajmëtar, duke i qortuar rëndë, sepse po shkelnin besëlidhjen që kishin në mes tyre. Kjo ishte shënjë e dukëshme e një pabesie të fshehur; prandaj, ose ta pushonin me njëherë punën, ose t'ia ngarkonin fajin për gjithë të zezat që do të kishin jo besës së tij, por vehtes së vet. Ata të qytetit u bindën dhe hoqën krejt dorë nga ato punë që armiku mund t'i shikonte apo t'i ndjente, por jo nga të tjerat; përkundrazi, për këtë ata s'pushonin as ditë as natë së grumbulluari dhe brënda, se forcuari me togjet e tij themelet e murevet dhe së gatituri gurë dhe lloje të tjera predhash prapa forcomavet.

Sa fuqi ka shpresa për të ndrruar mëndjet e njerëzve! Pak më parë, kur muret i kishin të padëmtuara, vetëm pamja e armikut u shtiu tërë atë frikë; tani, që ato i kishin të dërmuara nga të katër anët dhe kur kishin mbetur pa mbrojtjen e forcomavet, po bëheshin gati kundër atij armiku, që kishte për t'u ndezur edhe më tepër nga zegthat e mërisë, siç mund t'ia kërkonte me të drejtë shpata shpagjimtare e besës së thyer. Me gjithë këtë, ata rendnin me nxitim nëpër muret, nëpër ndërtesat private dhe publike dhe nëpër gjithë vëndet më të ngritura të qytetit, se mos shikonin kund ndihmën e premtuar dhe aqë fort të dëshiruar, se mos u zinte kund syri dhe veshi ndonjë farë pluhuri apo zëri të atyre që po prisnin të vinin. Të gjithë, meshkuj e femra të çdo moshe, andej e kishin mendjen krejt, andej shikonin më tepër se zakonisht dhe andej i mbanin sytë të mbërthyer. Çdo gjë që shikonin ose çdo gjë që dëgjonin, kujtonin se ishte Sebalija, se ishin perënditë (a) e veta.

Po ajo gjë (b), që për ata të qytetit ishte shkak shprese, për tanët ishte shkak frike. Edhe këta vështronin të shqetësuar nga majat e vendevet që u ishin caktuar rojevet, se mos ndonjë degëzë, ndonjë zjarr a shënjë tjetër lajmëronte se duheshin rrëmbyer armët, se u duheshin vënë shala dhe freri kuajvet, të cilët s'mund t'i mbanin nga hera të shiluar, sikurse edhe vetë s'mund të qëndronin gjithëmonë të armatosur, për shkak të vapës shumë të madhe që i paralizonte krejt të thuash. Me gjithë këtë ata s'panë dot dhe as dëgjuan gjë tjetër më parë përveç se flamujt dhe britmat armike. Tamam siç ndodh nga ndonjë herë

---

a) Mbrojtësit, shpëtimtarët.

b) Ardhja e Sebaljas.

me lundërtarët, kur ngelin në mes të detit me sy prej kohe mbërthyer mbi flamujt e vet, që shumë i quajnë fletë, dhe presin se nga ç'anë do të lëvizin, se ç'erë do t'i shtyjë, që të lëshojnë pastaj velat, të lëshojnë pajorët. Por pa pritur shpërthen stuhia, pa re përpara saj, pa të buçitura deti dhe pa ndonjë kërcënim qielli, dhe i plakos atje ku s'e presin, ua flak tej velat dhe ua rrëmben litarët nga duart dhe i dërmon, ndërsa vrapojnë pa asnjë rregull për në detyrat e veta dhe mundohen me të madhe për t'u dalë mb'anë. Më në fund, të dëshpëruar për punët e veta, ajo i shtrëngon të lënë më nj'anë çdo kujdes tjetër dhe të mendojnë për shpëtimin e vet. Kështu edhe tanëvet ashtu të hutuar armiku ua çveshi po thuaj shpatën mbi kokë. Për Herkulin, bashkë me ta jo pa të drejtë edhe unë çuditem se si një gatitje e tillë dhe ardhja aqë afër e barbarit mundi të qëndronte aqë fshehtë, sa të mos e zbulonin as lumenjtë, as gurët (a). Por, ndoshta, e tillë ka qenë dëshira e perëndivet, të cilat do të kenë dashur, siç thotë ai, (b) që ta ndalnin rredhjen e pandërprerë të lumturisë nga njëri qyp (c). Dhe me të vërtetë, pothuaj në asnjë luftë Skënderbeut s'i patën munguar të arratisurit, sbulonjësit, letrat dhe lajmëtarët e fshehtë nga armiqtë e tij, kurse tani asgjë nga këto. Në mos po, për ndryshe, të themi se shkaku i kësaj ka qënë që ushtëria ishte gatitur qysh më parë kundër grekërvet të Azisë, kështu që, duke e patur nëpër dorë, e mbaruan punën aqë shpejt, sa s'mundi të vinte para tyre ndonjë lajm, siç ndodh zakonisht, kur gatitet dhe mblidhet ndonjë ushtëri. Përveç kësaj, letrat dhe lajmëtarët nuk janë një punë e tillë, që të mund t'i dërgosh kurdoherë me kohë. Edhe miqtë e vjetër, ndoshta, e kishin zili lavdinë e burrit dhe s'e duronin dot ngritjen aqë lartë të tij, që i kalonte kufitë e të parëvet. Por këto gjëra janë të pasigurta, prandaj duhen pohuar nga ne jo me shumë guxim. Me gjithë këtë, ato duhen përmëndur të pakën për t'i u shmangur ndonjë krimi pakujdesie apo përtese, sepse, edhe sikur të jetë thënë diçka jo tamam e vërtetë, ne do të na çfajësojë me plot të drejtë mungesa e auktorëvet, për shkak të së cilës, duke qënë se shkrimet janë të paka ose mungojnë fare, zor se mund të nxirrej gjë tjetër më afër së vërtetës. Gjithashtu edhe për atë rojën, që ishte në një vënd më të ngritur dhe më të përshtatur për të shikuar qartë dhe së cilës tanët aq fort ia kishin mbërthyer sytë dhe s'i a ndanin dot, ka mendime të ndryshme. Një palë thonë se u korruptua me dhurata dhe premtime nga armiku, një palë të tjerë se u shtypën nga pararojet e tij në kohën që një pjesë po endeshin pa kujdes në për vënde më të këndëshme, një pjesë po flinin, duke u vrarë kështu të gjithë përpara se të mund të jepnin ndonjë shënjë nga ato që patën caktuar. Unë nuk mundem ta përcaktoj si duhet se kujt t'i besoj, sepse mendoj që, sikurse as për pabesi s'ka patur asnjë shkak, ashtu edhe vrasja e tyre s'ka qënë një punë aqë e lehtë. Ajo mund të ishte e lehtë për pak veta, por duket sigurisht e vështirë

---

a) D.m.th. as turbullimi i lumenjvet, as zhurma e gurëvet, që do t'i vinin re pa tjetër njerëzit.

b) Homeri, me sa thotë më poshtë.

c) «Homeri, në librin e fundit të Iliadës, shkruan se Zeusi ka dy qypa, njërin plot me gëzime, tjetrin plot me hidhërime». (Shënimi është i botimit të dytë, 1537).-

për atë numur. Nga ana tjetër, asnjë kufomë, asnjë gjurmë për vrasje të tyre s'u pa gjëkund pastaj. Prandaj nuk mungojnë ata që pohojnë me shumë të drejtë se u kapën robër. Rojet e tjera nuk ruanin andej nga u duk reziku, kurse andej nga ruanin s'mund ta vinin re armikun, veç se po të bëhej afër. Kështu ato i dhanë pak kohë kampit për t'u gatitur.

Kastrioti s'pati mundësi të dërgonte si zakonisht vrojtonjës më larg, as të kujdesej më mirë për shpëtimin e të vetvet, sepse kish frikë se mos i qëronin banorët me pusi apo me dhunë sheshit, me qënë se nga të katër anët rrethoheshin prej armiqsh. Shkaku, pra, i gjithë së keqes u bë, siç thamë, ajo roja malore, qoftë nga pakujdesia, qoftë nga pabesia; ajo e vuri aqë keq në gjumë ushtërinë, sa që thonë se Muzaka, çadrat e të cilit u ndodhën më afër armikut që po vinte dhe kishin për ta përballuar të parat sulmin e tij, me zor u besoi rojevet, kur i bërtisnin dhe i përsëritnin se turqit kishin ardhur, duke i treguar pothuaj edhe pluhurin e tyre. Disa, përkundrazi, thonë se atë e gjetën duke lojtur zare me një shok nga ata të mbretit;[a] një palë të tjerë thonë se po flinte dhe se në kohën, kur armiku po i kërcënohej, me që e kish të prerë shpresën dhe mundësinë për t'i hipur kalit, ia mbathi më këmbë drejt malit, por u shtyp me njëherë. Ne kemi marrë vesh se kish pasur fare pak kohë për të rrëmbyer kalin dhe armët, se ra duke luftuar rreptë ndërmjet të parëvet dhe se vrasja e tij u bë fillim i ikjes. Kur u vu re, d.m.th., se flamujt e armiqvet po dukeshin dhe se pararoja e tyre po vinte me vrap përpara, ai i gatiti forcat si mundi dhe në fillim qëndroi në dyshim pa marrë një vendim as për përleshje, as për ikje. Por pastaj, nga që, për arsye se armiku ishte afruar shumë, dukej qartë se edhe ikja do të sillte shumë gjakderdhje, dhe me qenë se s'e kish pandehur kurrë një mizëri t'atillë, më në fund, me që nuk donte të linte Skënderbenë që ishte në mal bashkë me të tjerët, e priti armikun, që po turrej, me rreptësinë më të madhe dhe vendosi tërë zëmër e trimëri që me të djathtën e vet ta merrte brënda pak kohe hakun për vdekjen që do ta gjënte së shpejti. Por, kur e pa se shokët po binin kudo, se krahët i mbetën krejt pa ndihmë dhe se trimëria e tij dhe këmbëngulja ishin të kota, i dha kalit dhe u përpoq shpesh të kalonte me ushtërinë prapa në mal, sepse tjetër vend afër, ku mund ta vononte, por jo ta evitonte këtë rrezik, s'kish gjëkundi. Dhe, me gjithë se armiku ia mbylli të gjitha rrugët dhe shpesh në formë rrethi, ai me trimërinë e vet, që më në fund u kthye në tërbim, e tmerroi armikun me një guxim të mbrekullueshëm.

Tanush Topia, me gjithë se edhe ai po digjej nga një zjarr aspak më i vogël në krahun tjetër, nga mëshira për fatin e kushëririt, i harroi të gjitha dhe si i çmendur prej dhimbjes provoi shpesh herë që t'i hapte rrugë, duke u hedhur mbi armikun. Por, kur e pa se çdo gjë ishte e kotë dhe se dashuria që mund të tregonte për të ishte vetëm që të binte bashkë me të, filloi të shpëtonte të tjerët, t'i mblidhte rreth vehtes dhe t'i nxiste për të ikur. Po kështu bënë Tanush Gjinaku e të tjerë. Por zor se me anë të ikjes u pakësua disi rreziku apo gjaku për ta, sepse armiqtë, të ndarë dhe të derdhur më gjithë anët, një palë rreth Muzakës, gjersa atje qëndronin gjallë disa mbeturina, një palë

a) Të Alfonsit të Napolit.

tjetër rreth turmës së atyreve që po ikënin, s'e pushonin për asnjë çast vrullin e filluar të fitores.

Skënderbeu, kampi i të cilit ishte pak më larg nga sheshi i asaj badërdie, shpesh i ngriti flamujt me qëllim që të zbriste poshtë dhe t'u shpinte, sa të mundte, ndihmën shokëvet, apo të binte me lavdi bashkë me ta. Por, me lutjet që i bënë të titë, duke i kërkuar që të priste ndonjë rast më të mirë për të shpërthyer dhe të mos lëshohej në një rrezik aqë të padyshimtë dhe në një vdekje të sigurtë, ai u ndal dhe po vërtitej sa këtu atje, duke kërcëllyer dhëmbët dhe me gojë të përgjakur. Thonë për të, gjë që meriton të përmëndet, se kur kish ndër mënd t'ia fillonte ndonjë beteje, apo kur ish në vetë zjarrin e përleshjes, përveç shënjavet të tjera të admiruëshme të fytyrës që i ndërronte, i ish bërë zakon t'i çahej buza e poshtëme dhe t'i mbushej plot me gjak. Kjo gjë ishte vënë re shpesh jo vetëm në raste luftrash, por edhe në çështje civile, kur nxehej përtej masës.

Barbari, pasi vrau forcat e Muzakës bashkë me kapedanin (a) e tyre, la prapa shpine një rrezervë fare të vogël dhe po ndiqte me vrap të çfrenuar Tanushin dhe të tjerët që po ikënin. Nga kjo mund të mendohet, ndoshta, se ai s'ua pati fort hallin forcavet tona të malit, sepse, si të rrethuara që ishin, ato mund të kapeshin lehtë, pasi të siguronin fitoren në fushë. për ndryshe ata e humbën këtë rast fitoreje, të rrëmbyer, ndoshta, nga zjarri dhe dëshira e ndjekjes.

Kastrioti, kur e pa se s'kish shumë rezik nga prapa, rregulloi forcat, në atë stuhi e sipër, me urtësinë më të madhe, duke vënë në mest këmbësorinë, dhe, pasi la në vënd gjithëçka tjetër, (b) zbriti në fushë. Nga ana e qytetit nuk u bë asnjë sulm kundër tij, qoftë kur qëndronte atje, qoftë kur po zbriste; dhe kjo të çudit fort, sepse të rrethuarit e shikonin se të vetët po fitonin kudo dhe se ishin nga çdo anë pothuaj jashtë rreziku. U trëmbën, siç ndodh shpesh, nga ata që s'ua kishin më pak frikën. Me gjithë këtë, kur Skënderbeu kish marrë të tatëpjetën, qyteti u hap me njëherë dhe turma u lëshua në kamp për të plaçkitur, para se të vinte atje për plaçkë ushtëria fitimtare, dhe të qetë s'lanë gjë pa rrëmbyer, ndërsa përdredhoret i futën me brohori dhe gëzim të madh brënda murevet.

Skënderbeu, në kohën kur duhej më tepër shpagim se sa ndihmë, e la më nj'anë hailin për Muzakën dhe u lëshua me vrullin më të madh kundër armiqvet që po e ndiqnin, duke mbjellë prapa shpinës së tyre kërdinë dhe duke u thirrur njëkohësisht të vetvet që të ndalnin hapin dhe të përfitonin nga ndihma e re. (c) Ushtëritë e turqvet, që qenë si rezervë dhe që i kishin dhënë fund përleshjes me ata të Muzakës, i lanë shokët e vet dhe tanët dhe u derdhën andej e këndej për të rrëmbyer e për të bërë plaçkë, duke ia lehtësuar kështu shumë punën Skënderbeut për të prapsur armikun dhe për të frenuar ikjen e tanëvet. Sebalja, kur e pa se, me sulmin që i bënte nga prapa, po ia rrëmbente Kastrioti fitoren nga duart, ktheu flamujt dhe iu lëshua i vendosur, duke i shkaktuar në fillim, por edhe duke pësuar, një farë humbjeje; pastaj, pasi e prapësoi ushtërinë nga njera anë, e qëndroi duke u tërhequr dalë nga dalë, gjersa të mblidhte ushtarët e shpërndarë pa rregull sa andej këndej. Skënderbeu nuk e besdisi fort gjatë

---

a) D.m.th. dhe vetë Muzakën.
b) D.m.th. përdredhoret dhe mjete të tjera lufte.
c) D.m.th. nga ndihma që u sillte vetë ai tani.

tërheqjes, por u kujdesua edhe ai të mblidhte dhe të bashkonte mbeturinat e veta. Barbari, me gjithë që ushtëritë e tij ishin të lodhura dhe jo mirë të rregulluara, s'u la kohë që të merrnin frymë, por u lëshua me një farë përbuzjeje dhe talljeje mbi armiqtë, duke u kërcënuar se tanimë i kish ardhur fundi kryelartësisë epirote dhe koha dënimit të kryengritjes, dhe duke përsëritur shpesh se po e gllabëronte me gjithë kuaj dhe armë atë pakicë, që kish mbetur pas atyre që ranë përkrah Tanushit në ikje e sipër, dhe pas më se tri mijë vetvet që u dërmuan së bashku me Muzakën, nga të cilët dy mijë këmbësorë, të tjerët kalorës.

Skënderbeu, pasi mblodhi, si ndonjë kapedan i patrembur, drrasat e anijes së thyer në mes të atyre dallgëve dhe ndërtoi sërish fundin e saj, po gatitej t'i përvishej një furtune të re, më fort me guxim se sa me shpresë në zëmër, duke bërtitur me zë të furishëm: «Pas meje, bashkëluftëtarë, jo për t'u përleshur, por për t'i grirë», dhe duke qortuar e thirrur secilin me zë të lartë, thoshte: «Ç'është kjo ligështi në ju? Ç'është kjo frikë e pazakontë? Mos vallë, do të dergjen të pashpaguara gjithë këto trupa të shquara të shokëvet? Mos do të bini ju pa marrë hakun? Armiku i dikurshëm është; nuk është kush tjetër, por ai armik që zakonisht për ju ka qënë shkak lavdie!» Dhe ndërsa thoshte këto, i shtrënguar gjithashtu edhe nga nevoja për t'u hedhur me guxim në provat më ekstreme, u lëshua fluturimthi mbi armiqtë kudo që ishin më të dëndur, duke e treguar nga çdo anë me saktësi të plotë vërtetësinë e asaj thënieje homerike: «Ndër virtutet vetëm trimëria ka shpesh disa sulme të furishme». Kështu ai po i grinte armiqtë që herë tërhiqeshin, herë rezistonin, dhe po e mbushte vëndin kudo me gjak të tyre. Gjithëmonë ai ishte një luftëtar i pathyeshëm dhe fatbardhë, por atëherë trimëria e tij shkëlqeu si asnjëherë, duke i kaluar shumë gjithë veprat trimërore të mëparëshme. Edhe forcat e tjera të tij, të rrymbyera nga furia e dëshpërimit dhe e tërbimit, po lëshoheshin si të verbuara me shpatë, duke i shkuar pas kapedanit në çdo rrezik. Por fatkeqësia e papritur e Gjergj Topisë, vëllait të Tanushit, u shtiu shumë frikë të tjerëvet. Ai ishte përplasur përdhe dhe gati sa s'qe shtypur, kurse tanët mezi e shpëtuan nga duart e armiqvet dhe e vunë mbi kalë.

Këmbësorët tanë e kishin më lehtë të ruheshin nga tërbimi i njerëzvet se sa nga i kuajvet, nga të cilët shkelëshin e dërmoheshin në shumë vënde; prandaj ata, me shkathtësinë dhe shpejtësinë më të madhe, u hipnin kuajvet të të vrarëvet, që mund të frenonin, qoftë të armiqvet, qoftë të të vetvet. Kjo punë u bë shkak shpëtimi për shumë dhe madje për gjithë ushtërinë, sepse, me këtë mënyrë, sikur u dyfishoheshin forcat (a).

Skënderbeu, pasi theu një falangë armike, të rrjeshtuar në formë pyke, po futej në drejtim të flamujvet dhe të vëndit ku qëndronte vetë kapedani, me qëllim që t'ia niste fitores që andej dhe t'i bënte armiqtë të bindeshin. Atëhere dy burra, që i qenë zotuar dikur me be Tiranit për kokën e tij, dualle përpara të tjerëvet dhe e pritën me shpatë çveshur. Muzaka i Angjelinës deshi ta ndihmonte atëhere të ungjin, por u plagos në sup të djathtë. Të tjerët u përpoqën pa pushim nga përpara, nga prapa, nga krahët, por zor ta mbronin Kastriotin, sepse ishin të pakë dhe ndrydheshin prej të shumëve. Kështu ai, si për

a) Sepse nga këmbësorë ktheheshin në kalorës.

shkak të ndonjë farë fati, mbeti një me dy, sepse barbarët, duke dashur që ta fitonin vetë atë lavdi dhe çmimet e premtuara nga otomani, i larguan shokët duke u bërtitur dhe duke i shtyrë me duar. Sytë e të gjithëvet u përqëndruan tek ai. Ata e rrethuan shpesh me kuajt, që i ngisnin sa andej këndej, dhe u përpoqën t'i rrëmbenin kokën e urryer dhe shpirtin krenar. Trimëria e Kastriotit që kish në gjak dhe e djathta e tij e sprovuar sa e sa herë, u jepte zëmër shokëvet të shqetësuar dhe turmavet të trëmbura, sepse sa e sa herë ata e patën pritur fitimtar edhe kundër dyve, edhe kundër më shumëve. Me gjithë këtë, frika nga sulmet e egra dhe të guximshme të armiqvet i bënte të trëmbeshin për shumë gjëra. Prandaj ata përpiqeshin, gjersa s'ishte ende vonë, t'i ndihmonin me sa mundin kapedanit, duke shtyrë nga çdo anë turmat armike që kishin për ballë. Ndërkaqë Skënderbeu, pasi u përlesh së afërmi me armiqtë, njerit prej tyre, që më lartë thamë se e quanin Barah, ia çau fytyrën me shpatë mu te sytë; tjetrit, pas shumë goditjesh që bënë në mes tyre pa derdhur pikën e gjakut, i ra shpata përdhe. Atëhere armiku s'e humbi, por, pasi solli kalin më afër, e mbështolli fort fitimtarin me të dy duart dhe duke shkundur armët e duke lënë kalin, i u var i tëri nga supet me qëllim që ta tërhiqte pas dhe të përplasej së bashku me të për tokë. Turqit u lëshuan atëhere me vrap nga çdo anë për t'i vajtur në ndihmë bashkëluftëtarit të vet, por Epiroti ia preu me një herë kokën kundërshtarit që po i varej dhe kështu u lëshua i lirë kundër armikut që po vraponte më kot. Nga kjo muarrë zëmër edhe të tjerët, të cilët i shkuan pas fitimtarit dhe u dhanë dërmën barbarëvet, që tanimë ishin thyer, duke i përplasur njerin mbi tjetrin të vrarë.

Ky ugur i mbarë i fatit, që ndryshoi, dhe fitorja, që filloi të korrej, u solli atyre shumë mërzi, kurse tanëvet shumë ngushullim. Por lodhja fort e madhe ua kish thithur fuqitë të dy palëvet; pastaj duhej t'i bindeshin natës. I pari barbari filloi t'i çfaqte shënjat e frikës dhe të lodhjes, të mblidhej rreth flamujvet dhe të tërhiqej në mal, para se të plakoste errësira. Po ashtu veproi edhe Kastrioti së bashku me të vetët, duke zënë vënd mbi një kodrinë, 15 stade pothuaj larg armikut, ku ndënji gjer në rojën e dytë të natës. Atëhere u nis me ushtërinë në heshtje, pa gjumë dhe pa vënë gjë në gojë nga pikëllimi, por edhe nga që s'u ndodhej gjë prej gjëje.

Sebalja nuk hyri në qytet atë natë, por, pasi i erdhën ushqimet nga ata të qytetit, e festoi fitoren në çadrat që kish ngritur nëpër mal dhe nëpër vëndet rreth qytetit, duke vënë edhe roje të shuma. Ai kujtonte se tanët, si njerëz që s'e kishin bërë zakon të mundeshin dhe që s'e duronin dot atë turp, do të prisnin atje sa të gdhihej dhe se do ta provonin të nesërmen përsëri fatin e luftës. Prandaj, me të dalë drita, i gatiti të gjithë për luftë dhe zbriti në fushë, duke dërguar andej e këndej ushtëri të shuma për të ndërsyer armikun, në rast se do të ishte kund i fshehur, sepse, gjatë rojës së dytë, ai ndjeu zhurmën dhe disa shënja nisjeje të tyre; por, me gjithë këtë, mendonte se ata ishin mbledhur dhe pushonin në ndonjë vënd më të sigurt dhe më të përshtatur për pritë. Po ky mendim qe arësyeja që s'e la ta nxirrte ushtërinë për të plaçkitur dhe shkretuar vëndin, i frikuar se mos atë fitore dhe ngjarje të pazakonshme për ta e nxinte me ndonjë fatkeqësi. Pran-

daj ai me ikjen e tanëvet nuk u mërzit shumë që u çduk mundësia e përleshjes së shpresuar, duke patur shumë më tepër hall për atë shkëlqim dhe fitore po thuaj të pazakonshme që arriti një herë, siç e tregoi mjaft hapur në betejën një ditë përpara, kur e dha i pari shënjën e tërheqjes, duke çfaqur kështu sheshit neverinë dhe raskapitjen e vet. Por unë nuk do ta kisha zor të besonja se, sikur Sebalja të kishte patur më tepër guxim, do të kish qënë, ndoshta, e mundur, që lufta epirote të merrte fund atëhere, me qënë se vështirësitë nga lodhja dhe koha i kishin të njejta të dy palët, kurse fuqitë i kishin më të shuma, si më të shumë që ishin, armiqtë. Prandaj unë nuk dyshoj se tanët do ta kishin marrë shumë kohë përpara arratinë, po të shikonin ndonjë farë shpëtimi në të. Përkundrazi, ata mendonin se përleshja ishte më pak e rrezikshme për këmbësorinë; m'anë tjetër nuk donin të pranonin përpara armikut mburravec fatkeqësinë e vet; prandaj, me dëshirën, ndoshta, edhe të perëndivet, që këtyre ua shtuan guximin, kurse atyre ua pakësuan, ata e shpëtuan gjëndjen natën, me ndihmën aqë të mirëpritur të saj, për të mos i shlyer gjithë ato lavde që patën më parë nga armët, për të mos ia mbyllur rrugën për gjithëmonë fitores, që duhej shpënë gjer në fund, dhe për të mos u rrukullisur mbretëria epirote në humnerë përpara po thuaj se të rritej. Dhe kështu, kur pa se gjithë vëndi rreth e qark ish zbrazur nga kundërshtarët dhe se kish mbetur i lirë në duar të fitimtarëvet, armiku filloi të çfrynte tani me dorën e tij mizore kundër kufomavet, që dergjeshin kudo, atë pjesë të mërisë dhe urrejtjes, që s'kish mundur ta çfrynte kundër të gjallëvet. Por shumë u gjetën ende të gjallë, sidomos ata që ishin shtypur nga kuajt dhe ishin përplasur me kërcinj të thyer përdhe, të pazotë as për betejë, as për ikje. Disave u prenë duart, duke ua lënë gjallë pjesën tjetër të trupit që të hiqnin atë frymë të urryer. (a) Thonë gjithashtu se disa që ishin dërmuar nga plagët e shuma dhe ishin përplasur e lënë përdhe të shastisur nga mezdraket e hekurta të armiqvet, u ngritën natën, pa zhurmë, u fshehën në vëndet atje afër dhe pastaj u kthyen në Krujë.

Në atë betejë u vranë nga tanët 5 mijë vetë, tri mijë këmbësorë, të tjerë kalorës. Numuri i të plagosurvet qe i madh. Ndihma mbretërore e apulianëvet u shojt po thuaj e gjithë, sepse, përveç disa radhëve që mbajti Kastrioti me vehte në mal, pjesa më e madhe e tyre qe bashkë me Muzakën në një përleshje aqë të papritur, sa që dyfekët dhe llojet e armëvet të tilla nuk vlenin dhe shumica e tanëvet u shtyp pa armë në dorë, ndërsa po shilonin kuajt. Tetëdhjetë u zunë të gjallë. Por gjëja më e fëlliqur dhe më e shëmtuar qe, kur armiqtë, nga dëshira për të patur me vehte ndonjë shënjë dëshmie të trimërisë vehtiake, i binin tej përtej sheshit të kërdisë së tanëvet dhe çvishnin nga gjithë gjërat e tjera kufomat, që ende përpëliteshin, duke u prerë, sipas zakonit të tyre, edhe kokën. Pastaj, me qenë se kjo barrë bëhej e mërzitëshme për shkak të rrugës së gjatë (b) dhe vapës së verës, sepse qelbëshin shpejt, i ripnin dhe u mbanin vetëm lëkurën, të cilën, për të ruajtur trajtën e fytyrës, e mbushnin me kashtë. Këtë ua bënë shumëve, sidomos atyre që nga pamja dhe vetë veshja, apo nga emrat më të dëgjuar, i quanin më të denjë për një urrejtje si ajo. Muzakës i

a) Kuptohet: për ta, (për turqit).
b) Të rrugës për në Kostandinopojë, ku Sebalja kthehet pas betejës së Beratit

qe destinuar jo vetëm koka për çfarëdo shëmtimi dhe dhunimi, por edhe gjymtyrët, të cilat ia shqyen dhe ia flakën më të katër anët, si ndonjë hajduti të urryer. Trungje të tjerë gjithashtu i tërhoqën zvarrë nëpër vëndet dhe luginat pranë dhe i lanë për egërsirat dhe shkabat, me qëllim që të mos pësonin gjë ata të qytetit nga qelbja.

Këto të gjitha mundën t'i bënin pa ua prerë kush duart dhe në qetësi të plotë, sepse Kastrioti ishte shumë larg dhe me mbeturinat e forcavet të veta, të cilat i kishte shtuar me një ushtëri të re, që mbante të rrethuara disa vënde dhe gryka, me qëllim që armiku të mos mund t'i çante dhe të futej më brënda vëndit. Shpesh i erdhi dëshira, ashtu si ai zjarri që kemi nga ndonjë herë për t'i qëndruar rrezikut, të ndërmerrte ndonjë shpagim të ri, por e pengonin armiku i pamasë dhe fitimtar, rruga e gjatë dhe plagët e rënda të shokëvet.

Lajmi i asaj kërdie u përhap me njëherë nëpër vëndet fqinjë rreth e qark dhe në tërë krahinën, pa shkoi edhe më tutje, duke shkaktuar kudo pikëllim e lotë të pamasë, sepse shumë thonin, qoftë nga mëndja, qoftë nga ato trillimet e përmëndura të turmës, që i sajon, siç ndodh, me kënaqësi edhe në rast vaji, se ushtëria jonë ishte shkatërruar e gjitha dhe se ishte vrarë pastaj edhe Skënderbeu. Të tjerë pohonin, ndoshta për të njejtën arësye, se ushtëria ishte shojtur e gjitha dhe se Kastrioti, pasi luftoi më parë me një mënyrë të shkëlqyer, shpëtoi pastaj duke marrë arratinë. Më të shumët, përkundrazi, thonin, gjë që edhe e vërtetë ishte, edhe më afër së vërtetës dukej, se një numur i madh i tanëvet ishte zhdukur, se Skënderbeu kishte dhënë prova që zor t'u besonje, të një trupi gati hyjnor dhe të një trimërie të pathyëshme, se vetëm po thuajse me të djathtën e vet ua kishte dërmuar armiqvet edhe guximin, edhe fuqitë dhe ua kishte rrëmbyer më në fund nga duart fitimtarëvet lavdinë e asaj beteje dhe se ishte bashkë me të tjerët, i paprekur dhe i pacënuar, jo larg Krujës. Por, me gjithë që s'kishin ende asgjë të sigurtë, për të cilën të pikëlloheshin, zija dhe kuja jepnin e merrnin kudo; zonjat ishin veshur në të zeza dhe shtëpitë të gjitha zhytur në lot e trishtim, duke pritur me të vajtuar, si t'i kishin përpara syvet, kufomat e të vetëvet për varrim.

Fati i lumur dhe mbarësia e punëvet të Skënderbeut e kishin mbajtur gjer tani të varur dhe të pavendosur pabesinë dhe rebelimin e fshehtë të Moisiut. Por, kur u muar vesh kërdia e ushtërisë dhe u bë e ditur fatkeqësia e Skënderbeut, atëhere Moisiu, duke e gjetur më në fund rastin e dëshiruar prej kohe, i ktheu armët e krimit kundër atdheut dhe ia filloi, siç i thonë, të rrëmbente drrasat e anijes (a) së thyer, të cilat i pat shtruar dikur vetë dhe i pat mbrojtur shpesh. Por, me qenë se kjo vepër, prej vetë natyrës së vet e fëlliqur, i dukej edhe Moisiut e shëmtuar, nga që s'kish asnjë shok për të, iu desh të gatiste disa pjesëmarrës të krimit të vet dhe ta zvogëlonte, si të thuash, poshtërsinë me numurin e mëkatarëvet, duke u paraqitur tek Otomani me një farë rëndësie më të madhe, sepse, po të shkonte vetëm, si ndonjë i arratisur, kish frikë mos përbuzej si i pavlerë. Kështu, pra, ai tërhoqi pas vehtes disa nga më të afërmit e vet që mendonte se ishin mjaft të gatshëm për t'ua vënë veshin planevet të tilla. Dhe në fillim, kinse si i pikëlluar për fatin e Skënderbeut dhe për mjerimin e Epirit, ua zbuloi heshtazi edhe dashurinë e Mehmetit për të, edhe ato që i qenë prem-

---

a) Shtetit

tuar shumë herë prej tij, duke i ledhatuar me fjalë të shuma që t'i shkonin pas dhe të përqafonin pabesinë e tij, sepse fati i Epirit, thoshte, kish ndryshuar dhe, po të mos pranonin tani ato që u propozoheshin, do të vuanin gjithë të zezat dhe të këqiat. Pastaj, pasi e ndrroi një në fund fjalën me dredhi, përse, tha, duhej të jetonin gjithëmonë nën komandën e Skënderbeut? Emrin e tjetër kujt do të rritnin ashtu me gjakun dhe djersën e vet, ndërsa nga Tirani u jepej përkundrazi një shpresë aqë e madhe për pushtet dhe një rast aqë i mirë për lavdi të pazakonshme. Dhe, duke vazhduar sulmet e veta me akuza të shuma dhe të shpifura kundër Kastriotit, i bëri që t'u dilte nga zëmra. Ndoshta edhe të tjerë do të kishte nxitur Moisiu për atë kryengritje dhe do të ishte përkujdesur që ta kthente turmën dhe popullin me turqit; por fytyra e Kastriotit ishte ngulitur aqë fort në mëndjen e secilit dhe emri e mbretëria e tij ishte skalitur aqë thellë në gjokset e të gjithëvet, sa që do të ishte më lehtë, siç i thonë, t'i çkulnje nga duart Herkulit topuzin, se sa të fshinje nga zëmrat e zjarrta të vegjëlisë dashamirësinë dhe dashurinë për Skënderbenë. Dhe me të vërtetë, dukej fare qartë se besnikëria e tyre ndaj tij kishte për të mbaruar jo me ndonjë ndryshim të fatit, por bashkë me jetën e tyre. Prandaj Dibrani, duke patur frikë se një orvatje e tillë jo vetëm që do t'i shkonte kot, por mund t'i sillte edhe ndonjë rrezik, nuk bëri më asnjë tentativë. Përkundrazi, i kënaqur me të përbetuarit e vet dhe kur të gjithë ishin gati, u dha shënjën natën dhe i shpuri në Sfetigrad, me qëllim që së andejmi, pasi të merrte letrën nga komandanti i qytetit dhe të siguronte udhëtimin e lirë përmes visevet të panjohura të armiqvet, të arrinte shëndoshë e mirë në Konstandinopojë. Sfetigradasit s'e lanë që t'i mungonte gjë, por e pritën si jo më mirë dhe e ndihmuan me letra dhe me bashkëudhëtarë që ta ruanin gjatë udhëtimit nga dhuna e banorëvet të vëndit.

Sebalja ndënji ca dit me ata të qytetit, sa të rregullonte disa forcoma dhe të siguronte muret, që ishin hedhur në erë nga armiku, me hunj e togje dheu, sepse s'kish mundësi në atë shpejtësi të bëheshin gati gurët dhe gjërat e tjera të nevojshme për përtëritjen e murevet të sheshuara nga përdredhoret. Por edhe për këto u muarrë masat dhe filluan të gatiteshin me vrullin më të madh, para nisjes së tij. Përveç këtyre, ai u kujdesua që të sillej në qytet një sasi shumë e madhe gruri, si edhe ushqimesh të tjera, sepse, përveç rojës së vjetër, la atje edhe më se shtatëqind burra nga më të zgjedhurit dhe më besnikët në punë. Gjithashtu edhe përdredhoret, që zunë nga tanët, ua la të gjitha atyre të qytetit, me përjashtim të disa mjeteve më të vogla, agrepëvet dhe dyfekëvet, që i mbajti bashkë me plaçkën tjetër të të vrarëvet për t'ia shpënë mbretit dhe për të zbukuruar triumfin e vet. Kështu, pasi u forcua për bukuri qyteti, pasi iu kthyen të krishterëvet pengjet dhe pasi u lavdëruan publikisht të gjithë, e la qytetin të pikëlluar dhe gati të dridhtuar, duke u largua vetë shumë i gëzuar. Por edhe për ata, sadoqë asgjë s'kujtonin më të bukur dhe më të ndritur se atë fitore, si njerëz që s'ishin mësuar të fitonin, nuk mungonte shkaku i pikëllimit që ua trondiste atë gëzim aqë të madh e ua bënte të mangët, sepse edhe prej tyre kishin mbetur në Belgrad trimijë pa pak të vrarë. Ata dy burrat pastaj, me gjakun e të cilëvet dukej se ishte paguar mjaft mirë vdekja e Muzakës, mund të peshonin me plot të drejtë po aqë, sa edhe

suksesi që patën. Me gjithë këtë, pasi bënë gropa si për ushtarë, i futën të gjithë në dhe nga frika se mos të mundurit vrapon.in, ndoshta, për të parë kërdinë dhe kufomat e të vetvet dhe kërkonin të shpaguheshin e të çfrynin rishtas mbi trupat e urryer duke i shqyer.

Në Dibër, kur dolli drita e s'u pa gjëkundi Moisiu, filloi një tronditje dhe pikëllim i madh, sidomos ndërmjet miqvet dhe atyre që ishin më të lidhur me të. Të shqetësuar, e kërkuan në shumë vënde dhe e pritën gjersa u bë natë. Disa besonin se ishte vrarë, një palë të tjerë se ish nisur, pa thënë gjë, për të bërë ndonjë vrojtim dhe ose ishte vrarë, ose, për ndryshe, do të kthehej së shpejti. Më të shumët, duke gjykuar nga mbledhjet e tij një ditë përpara dhe nga takimet e veçuara të disave, pohonin atë që po ndodhte me të vërtetë. Ky mendim pranohej kryesisht, sepse edhe të dyshimtët e atij komploti s'dukeshin gjëkundi. Prandaj në Dibër (a) u përhap një frikë e madhe, sidomos ndërmjet ushtarëvet të rojës, të cilët dëgjonin se armiku fitimtar ndodhej ende në Epir dhe se vetë ishin pa kapedan, dhe u vinte keq për Skënderbenë, veçanërisht sepse ishte tradhëtuar prej njerëzish nga të cilët nuk duhej të tradhëtohej kursesi. Me gjithë këtë ata, me votime ushtarake, për shkak të gjëndjes, dhe me pëlqimin e tyre të përbashkët, e vunë, siç ndodh, me shumë kujdes dhe me njëherë në vënd edhe kapedanin, edhe çdo gjë tjetër që ish nevoja.

Ndërmjet më fisnikëvet të tjerë të atij vëndi dhe kryetrimavet të rinisë, ishin dy vëllezër nga familja e lashtë e Berishëvet, Dhimitri dhe Nikolla, ndihmën e të cilëvet Skënderbeu e kishte të shënuar dhe të dëndur. Këta, kur dëgjuan për fatkeqësinë e ushtërisë sonë dhe për përfundimin e rrethimit të Belgradit, kur muarrë, pastaj, vesh për rebelimin dhe pabesinë e Moisiut, nuk vonuan aspak, por vrapuan fluturimthi për tek roja dhe kryeporta e mbretërisë, të trëmbur se mos roja atje shpërndahej nga frika, apo nga që s'kish kush e frenonte, dhe se mos vëndi mbetej pa mbrojtës, sidomos, kur vinin lajmet se Sebalja ndodhej ende në Epir. Dhe kështu këta me plot arësye u kujdesuan së pari për të kërkuar ushtarë dhe e rritën rojën e u dhanë zëmër burravet me fjalë e me vepra, duke ua shtuar me çdo mënyrë dashurinë për Skënderbenë dhe duke çfaqur simpathinë e vet për fatin e tij dhe urrejtjen për pabesinë e Moisiut, për të cilin thonin se ishte nisur, ndoshta, me qëllim që të sillte dhe të fuste atje armikun dhe se kishte për t'ia mbrritur së shpejti. Këto të gjitha u besuan pa pikë dyshimi dhe ushtëria u hoq në një vënd më të sigurt, duke bërë gati çdo gjë, sikur armiku të ishte në të ardhur e sipër. Pastaj, pasi u rregulluan këto punë, Dhimitri la atje nënën (b) bashkë me rojën dhe u nis fluturimthi me disa dibranë për tek Skënderbeu, me qëllim që ta njoftonte për gjëndjen, në të cilën ishin punët në Dibër. Ndër kohë, nga dëshmitarë dhe zbulonjës të sigurtë, po vinin lajmet për largimin e Sebaljas nga Belgradi dhe nga gjithë Epiri.

Skënderbeu, qoftë se i shmangej pamjes aqë të tmeruar dhe të përvajshme të kërdisë së vet, qoftë se s'e linte turpi, nuk deshte të kthehej më në vëndin e urryer për të parë hatanë dhe për të përtëritur lotët, dhe as që i bënte zëmra të mblidhte të vdekur ata që s'mundi

---

a) Në origjinal ka: në Dibrat.
b) Duhet të jetë gabim, në vënd të: **vëllanë.**

t'i shpëtonte për së gjalli. Por, me qënë se ushtarët dhe farefisi i të vrarëvet ankoheshin më të katër anët se nuk duhej të mbeteshin të pakën pa u varrosur eshtrat e njerëzvet të vet dhe t'u liheshin egërsiravet dhe shpendëvet kufomat ende të freskëta, u lëshoi rrugë gjithë dëshiravet të tyre, për të mos dhunuar vullnetin e vegjëlisë, duke e quajtur atë nder varrimi të kotë, me gjithëse jo të papëlqyer. Pastaj, me qëllim që ata, të cilët po vraponin të nderonin të tjerët, të mos i hynin ndoshta në hak vetvehtes dhe të mos i shtonin, në vënd që t'i hiqnin, kufomat me trupin e vet, po të shkonin pa rregull apo në numur të pakë, caktoi për këtë punë më se 7 mijë burra nga më të zgjedhurit e forcavet që kishte me vehte, për t'i ruajtur nga dhunimet e armiqvet dhe nga sulmet e atyre të qytetit dhe për t'i kthyer prapë shëndoshë e mirë. Kjo detyrë, bashkë me kujdesin për ushtërinë, iu besua dhe iu la në dorë Tanushit, i cili e kërkonte me gjithë shpirt, sepse, përveç të tjeravet, kishte hall për trupin e mikut dhe eshtrat e Muzakës; prandaj edhe u largua me njëherë nga Skënderbeu, duke marrë rrugën për në Belgrad pa flamuj, pa ndonjë stoli luftarake.

Dhimitri e takoi Kastriotin, që po kthehej në Krujë bashkë me të tjerët, po thuaj mu në hyrje të qytetit. Qyteti ishte derdhur nga çdo anë dhe kish dalë kudo për t'i pritur, sepse, me gjithë që e kish mësuar me kohë mjerimin e vet nga lajmëtarë të ndryshëm dhe veçanërisht nga të plagosurit që Skënderbeu i kish dërguar përpara me njëherë pas kërdisë që pësoi, kishin një farë dëshire, të mjerët, që t'i merrnin vesh më mirë të gjitha nga ata që po vinin, për arësye sidomos sepse të tjerët kishin thënë shumë gjëra të pa pajtuëshme dhe të pasigurta dhe sepse besonin që, me praninë e Skënderbeut, mund të ngjalleshin edhe të vdekurit dhe t'u ktheheshin prapë. Gratë, burrat dhe pleqtë pa asnjë dallim, duke u dalë në çdo hap ushtarëvet përpara dhe duke i zënë një palë nga robat, një palë nga duart, i pyesnin shpesh me zë të përvajshëm për vëllezërit, burrat dhe fëmijët e dashur dhe disa u shkëputnin me pahir shkakun e zisë dhe të pikëllimit të vet (a), të tjerë, të cilëvet u vinte shpirti në vënd nga lajmi i pashpresuar, e mbanin të fshehur gëzimin për të mos lënduar zëmrat e të tjerëvet, duke marrë pjesë në zinë e përgjithëshme. Me përjashtim veç t'atyre, që i kishin të vetët para syvet, zor se pati kush gëzim të vërtetë dhe të qëndrushëm, sepse kthimi rishtas për në qytetin e Belgradit ishte shkak frike dhe pikëllimi të paprerë.

Dibranët (b) në fillim u qanë për ndryshimin e gjëndjes dhe paqëndrueshmërinë e fatit me fjalë me vënd e me lot në sy, si të donin t'ia hiqnin atij hidhërimin e ta mbanin vetë, ndërsa nga ana tjetër e ngushullonin me të madhe dhe i jepnin zëmër fort, duke i thënë se kjo ishte një farë prove për Epirin. Pastaj e hodhën fjalën tek Moisiu dhe e suallë të tërë rreth atij, sidomos rreth dyshimit, se mos kish shkuar tek Sebalja për ta ftuar dhe për ta njoftuar për gjëndjen e punëvet në Dibër. (c)

Kastrioti në fillim mbeti si i shtangur dhe i ngrirë në vënd, pastaj, duke mos u mjaftuar vetëm me të besuar, filloi të pyeste dhe atëhere u duk se ai pikëllohej me tepër për atë se sa për gjithë kër-

---

a) D.m.th. lajmin e hidhur për vdekjen e të vetëvet, që kishin filluar t'i qanin dhe t'ua mbanin zinë që më parë.

b) Dhimitri me shokët:

c) Në origjinal ka: në Dibrat.

dinë e Belgradit. Më në fund, me atë zë, si zakonisht, prej mbreti, tha se s'e kish aspak zor ta falte Moisinë, gjersa ia rrëmbeu një fatkeqësi e tillë, e cila do të mund t'ua ftohte zëmrat edhe burravet më të qëndruëshëm, cilëtdo që të ishin. Dhe ndërsa të deleguarit dhe të tjerët, që ishin të pranishëm, po e padisnin (siç ndodh me njerëzit që çdo gjë e gjykojnë dhe e shpjegojnë me qef në bazë të përfundimit), dhe po e bënin fajtor për një kryengritje të gatuar me kohë, duke thënë se prandaj ua pat larguar mëndjen nga rrethimi i Sfetigradit dhe prandaj i pat bërë bisht rrethimit të Belgradit, që të plotësonte këtë plan të tij të prapë, ai, si i zemëruar që të dëgjonte më për të, i urdhëroi të heshtnin dhe tha: «Makar, bashkë me Moisinë, të jetë larguar nga Epiri çdo pabesi dhe fat i zi». Sa për ato gjërat e tjera, që thonin me plot arësye për Sebaljan, për ta sjellë e futur brënda ,s'pati fort hall, sepse e kish marrë vesh që ai kish dalë nga gjithë tokat e mbretërisë epirote dhe po vraponte për në Greqi pa e ndalur rrugën gjëkundi. Me gjithë këtë, duke qënë se puna ishte e një rëndësie të madhe dhe se duhej që t'u nxirrej frika dhe dyshimi njerëzvet e t'i jepej zëmër krahinës gjer diku të lëkundur dhe më tepër të pikëlluar nga shkaku i asaj katastrofe të pazakonshme, pasi ndënji atje atë natë, u nis në mëngjes bashkë me Hamzanë dhe me një fuqi të shënuar kalorësish për në Dibër.

Tanushi, kur e panë ata të qytetit me ushtërinë, ua përtëriti gjer diku frikën e dikurshme dhe, me që shumë kujtuan se do të fillonte së shpejti rrethimi e jo çka ndodhte me të vërtetë, vrapuan me nxitimin më të madh për në muret dhe detyrat e mëparëshme. Por, kur panë mirë më nga afër si numurin e pakët të tyre, si turmat e parregullta, u iku frika nga zëmra dhe u qetësuan. Tanëvet, qoftë zëmërlëshuarvet, qoftë trimavet, u shkonin lotët rrëke nga pamja e tmeruar e të vetvet, sidomos sepse disa gra, siç marr vesh, nga vëndet fqinje e kishin ndjekur Tanushin nga prapa dhe ishin lëshuar për të kërkuar kufomat e të vetvet. Por zor se iu dha kujt mundësia t'i derdhte kund lotët pa gabuar dhe të nderonte kufomën e të vetit. Trungjet e mjerueshëm të një palëve dhe kufomat e çveshura, fytyrat e deformuara dhe të prishura të të tjerëvet, e kishin humbur jo vetëm pamjen e tyre të qartë dhe të veçantë të njohur për të vetët, por edhe krejt pamjen njerëzore. Shumëve u kishin mbetur vetëm kockat e bardha nga egërsirat dhe orrlat. Me gjithë këtë, qanin, të mjerët, mbi çdo kufomë që u dilte përpara, duke menduar se të gjitha i kishin të vetat; as era e keqe, as ndonjë qelbëzim s'mundi t'i mbante njerëzit larg nga trupat e dashur. Më në fund, pasi sytë e mbaruan detyrën e vet dhe dhëmbja u ngop nga lotët, me këmbënguljen e Tanushit u bënë rreth e qark disa si varre të dëndura, dheu iu kthye dheut dhe çdo gjamë pushoi.

Kjo punë s'mund t'i ngarkohej tjetër kujt më mirë se Topisë. Dhe me të vërtetë, pasi u dha fund me kënaqësinë më të madhe detyravet në fjalë për nder të të vetvet, po kërkonte, me qëllim që të mos kujtonin se kish ardhur vetëm për atë shkak dhe të mos largohej pastaj i përqeshur nga ata të qytetit, se me ç'mënyrë ta çfrynte tërbimin e vet dhe t'u linte armiqvet ndonjë shkak pikëllimi. Në fillim lëshoi ushtërinë në fushë dhe ndër sy të armiqvet të mbyllur dhe me zjarr e hekur, pa kursyer as hardhitë, as pemët e as gjë tjetër, i bëri të kishin përpara një pamje të përvajtuëshme. Pastaj u drej-

tua me ngulm kundër murevet dhe s'la dëm e turp për armiqtë, gjer sa s'pati rrezik. Atëhere thonë disa, dhe shumë e pohojnë për të vërtetë, se mbretërorët shpërthyen me vrullin më të madh dhe se zjarrin që po harbohej në rrethet e qytetit e larguan me përdredhoret dhe me gjokset e veta që i vunë për ballë, se u luftua rreptë nga të dy anët, por tanët duallë lehtë fitimtarë, kurse ata u strukën në qytet dhe s'bënë më asnjë provë më tej, se arbërori, (a) i trëmbur se mos gatitej kundër tij ndonjë sulm nga viset fqinjë, po të qëndronte atje më gjatë, e la vëndin e urryer dhe të njollosur me kërdinë e tanëvet me neveri të madhe dhe mallkime të shuma.

Në Dibër Skënderbeu thirri dhe bëri shumë mbledhje me pleqtë. Dhe më parë nga të gjitha u pa dhe u shqyrtua me kujdesin më të madh çështja se mos kish mbetur i fshehur në vënd ndonjë nga të përbetuarit e Moisiut dhe se mos kish lënë Dibrani të padukëshme ndonjë gjurmë të pabesisë së vet. E kjo punë nuk u shoshit vetëm heshtazi, por u shpall edhe sheshit me anë të tellallëvet, dhe u caktuan shpërblime shumë të mbëdha për denonconjësit. Me gjithë këtë, asnjë shënjë jo vetëm pabesije, por as dyshimi s'u gjet. Atëhere ai u shprehu dibranëvet falënderimet dhe i lavdëroi si duhej për besnikërinë e tyre, të cilëm ua shtoi edhe më tepër me zotimet dhe bujarinë e vet të shënuar. Pasuria e Moisiut u konfiskua dhe i kaloi arkës së shtetit. Të tjerët që kishin dezertuar bashkë me të, nuk ishin fort të dëgjuar nga gjëndja, prandaj edhe pasuria e tyre ishte më e pakët, se sa duhej për t'i u kushtuar një vëmëndje nga ana e shtetit. Rrogat, që i qenë caktuar me kohë përpara Moisiut nga Kastrioti, u konsideruan, pas rebelimit të tij, të konfiskuara dhe u ndanë ndërmjet privatëvet. Sa për pozitën e tij, ajo nuk i kaloi asnjeriu dhe s'i u dha kujt, por mbeti e pazënë dhe e pasuprimuar.

Pasi u siguruan punët e dibranëvet dhe u caktua atje një roje shumë e fortë, u kthyen në Krujë. Atje gjetën Tanushin bashkë me ushtërinë, të cilën ai ia dorëzoi Skëndërbeut dhe pastaj u largua për më shtëpi fort i pikëlluar e gati si me përdhunë. Kur arriti atje, lotë të reja u derdhën e zija u përtërit, ndërsa malli për Muzakën i zuri njerëzit edhe më keq. Mamica, pasi thirri, sipas zakonit të gjindjes, shumë zonja, e nderoi varrimin e burrit për një kohë të gjatë me zi e lotë që s'pushonin as ditë, as natë. Unë me plot të drejtë do të kujtonja se të vjetrit e kanë quajtur këtë nenia (b) Dhe me të vërtetë, ata e kanë patur zakon që. gjatë vajtimit, të përmëndeshin jo vetëm trimëria dhe veprat e shquara të të ndyerit, por edhe trimëritë e etërvet dhe gjithë kujtimet stërgjyshore dhe lavdet e lashta të familjes. Ky zakon ka qënë dikur aqë fort në përdorim nga shumë popuj të lindjes, sa që merreshin për këtë detyrë me rrogë gra të mësuara, të cilat t'i nxirrnin lotët me këngët dhe gjestet e përvajshme. Por tani, si shumë gjëra të tjera, kanë dalë pak nga pak përdorimi edhe vetë lotët.

Skënderbeu, pasi lëshoi ushtërinë, vendosi të dërgonte tek mbreti, me qëllim që t'i njoftonin fatkeqësinë e tij dhe ta përligjnin, apulianët që kishin mbetur gjallë nga kërdia bashkë me të deleguar të vet. Me t'i nisur këta, shkoi me njëherë në Muzakeni (c), tek e motra, me qëllim që

a) Tanushi (i cili quhet këtu **Albanus**).

b) **Këngë e përvajshme, që këndohej me fyell për të lavdëruar të vdekurit** gjatë varrimit. Fjala nenia është formuar nga ngiashmëria e zerit të atyre që qajnë e pikëllohen.. **(Shënimi është i botimit të dytë, 1537).-**

c) **Myzeqe.**

t'u jepte fund lotëvet dhe të kujdesej për mbretërinë në atë gjendje pikëllimi dhe rënieje shpirtërore. Si mbrojtës i nipërvet dhe kujdestar i pasurisë u caktua Tanushi, i cili qeverisi punët e tyre për tërë kohën ([a]) me një besnikëri dhe kujdes t'atillë, që cilido kryetar familjeje, edhe ai më i zellshmi, s'mund ta tregonte më të madhe. Titulli dhe nderi i mbretërimit mbeti në dorë të nënës. Kjo tregoi një maturi dhe shkathtësi t'atillë qeverimi me përzemërsi të popullit, sa që zor se ka qenë dikur më i madh në atë vënd bashkimi i të nënështruarvet, bindja e turmës së papërmbledhur, gjë që ndodh shumë rrallë. Me gjithë këtë, mëndja e ndritur e kësaj gruaje mund të admirohet sidomos për faktin që Skënderbeu, siç marr vesh, e përdori atë shpesh si shoqe, me të cilën këshillohej për punët e veta. Sa për burrë tjetër dhe martesë të dytë, s'ia deshte zëmra dhe kurrë s'kërkoi. Me një ndershmëri dhe pastërti të shënuar e nderoi ajo burrin e ndyer gjer në vdekje dhe jo vetëm për karakterin e vet prej natyre të përmbajtur dhe të qëndrueshëm, por edhe për arësye, ndoshta, se humbja e Muzakës i dukej kësaj gruaje mëndjelartë e pazëvëndësuëshme. Dhe me të vërtetë, që të hesht për virtutet e vaçanta të burravet, të cilat ia vuri mjaft mirë në dukje fundi ([b]) i tij i ndritur, ai ishte i pajisur me ca zakone aqë të pëlqyëshme dhe me një karakter aqë të ëmbël, sa që askush s'mund t'u hynte në zëmër më lehtë dhe më mirë njerëzvet. Bukuria pastaj, që është një pamje e veçantë e gravet, dhe hijeshia e fytyrës dhe e trupit, ishte në harmoni dhe përshtatje të plotë me stolitë e tjera të shpirtit.

. Por, ndërsa po tregojmë një kujdes kaqë të madh për punët tona dhe po ndjekim me zëmër të tronditur lotët e secilit, e kemi vonuar, ndoshta, shumë tepër fjalën për triumfin e Sebaljas. Lajmi për suksesin në Epir e kishte lënë prapa këtë prijës dhe kish vajtur para tij dhe lajmëtarët e njëpasnjëshëm ia kishin mbushur gjer diku mëndjen mbretit, për ta besuar, sepse ajo ngarje e pazakonshme gjer atë ditë dhe e pashpresuar s'e linte t'u zinte lehtë besë, me gjithë se thonin të vërtetën. Pamja e parë e triumfit dhe shijimi i parë i gëzimit që patën të gjithë qe ardhja e Moisiut. Ky arriti në Konstandinopojë disa ditë më shpejt se Sebalja, sepse rruga për këtë, gjersa vinte nga Belgradi, ishte më e vështirë dhe sepse udhëtimin duhej ta bënte më me ngadalë, me që sillte me vehte ushtërinë. Ai ia tregoi mbretit të gjitha më me saktësi dhe e bëri t'i besonte e zor se pati për Mehmetin ndonjë fitore tjetër më të pëlqyeshme se sa prania e Moisiut me zëmër të thyer nga Skënderbeu. Nuk i shkoi në mënd veç Tiranit fort të zgjuar se atë ia solli fatkeqësia e Epirit dhe se, kur do të kthehej përsëri e mbara, mund t'ia merrte prapë.

Me një gëzim të pazakonshëm priti populli dhe prohoritën turmat Sebaljen dhe kënaqësia e njerëzvet dukej më e madhe se ajo që patën nga pushtimi i Greqisë para pak kohe [c]). Të parët, me duar të lidhura prapa, u paraqitën robërit së bashku me flamujt armikë, pastaj u duk plaçka tjetër dhe mjetet luftarake si edhe kokët e të vrarëvet, për të cilat kemi folur dhe të cilat, pasi shitën kashtën me ar, i hodhën gjithëkund nëpër këmbë të vegjëlisë, ndërsa fëmijët i flaknin pastaj duke lojtur. Skllevërit italianë u vunë në ankant dhe më të shumët u shitën përveç pakëve, burra me moshë më të shkuar dhe që

---

a) Kuptohet: e kujdestarisë, etj.
b) Vdekja, duke luftuar si trimat.
c) Më 1453, me pushtimin e Kostantinopojës.

s'ishin më për shërbim ushtarak. Këta, bashkë me epirotët e tjerë, ose u shkuan në huj, d.m.th., në dajakë me majë të mprehtë, ose u ngritën në çengela hekuri përpjetë, duke lumnuar vdekjen e lavdishme të shokëvet në Belgrad dhe duke mallkuar, veçse vonë, frikën e vet dhe dëshirën e shëmtuar të jetës. Me tanët u bënë edhe sehire të tjera më të shëmtuara dhe zor se shpëtoi kush nga armiku gjakatar për shkak, ndoshta, të urrejtjes dhe zëmërimit tepër të madh të gjindjes, apo të frenimit prej fitores, ose më mirë për shkak se turqit nuk e kanë aspak zakon që të blejnë skllevër epirotë, sepse asnjë racë, asnjë farë robërish, siç marr vesh, nuk gjën më me vështirësi blerës se sa epirotët dhe hungarezët, për të cilët thonë se janë fare pak të aftë për bindje dhe tepër kokëfortë dhe se zakonisht prej tyre s'bëhen kurrë turq të mirë. Një admirim e hidhërim të madh i shkakëtuan Tiranit ato që i rrëfyen për Skënderbeun, aqë sa të quante të mundur vetëm ushtërinë e tij, kurse atë vetë fitimtar. Dhe trimi fitoi emër e u bë i dëgjuar për armiqtë më tepër në këtë betejë se sa në ndonjë kohë tjetër të mbretërisë së vet. Të gjithë besonin e thonin se trupi i tij ishte hyjnor dhe i pacënueshëm, që s'i qasej as hekuri, as ndonjë goditje tjetër njerëzore.

Veprat e Sebalies nuk mbetëm pa shpërblime fort të mbëdha dhe për një farë kohe vetëm ai u mbajt në gojë të vegjëlisë, sepse i pari e tregoi se Skënderbeu mund të thyhej. Moisiu gjithashtu u prit me fjalët më të mira dhe për të u caktuan ushqime dhe rroga që e nderonin. Me gjithë këtë, kur kërkoi forca dhe luftë kundër Epirit, Mehmeti, duke nxjerrë si shkak dimrin që po afrohej, nuk ia pranoi, qoftë pikërisht për këtë arësye, qoftë, ndoshta, siç bëjnë nga ndonjëherë gjykatësit me sytë katër, sepse nuk i zinte shumë besë Judeut të pagëzuar rishtas [a]. Ai pat vendosur që ta kalonte atë kohë i lirë nga hallet e luftës epirote, prandaj jo vetëm me anë të Moisiut s'mendoi të fillonte gjë, por as me anë të kujtdo tjetër.

Dërgata e Kastriotit ishte kthyer ndër kohë nga Alfonsi me duar plot, si zakonisht, dhe me të dërguar të tjerë të mbretit, të cilët, pasi hynë tek Skënderbeu, u përpoqën t'ia zbutnin dhëmbjen me një fjalë të gjatë dhe të përshtatur. Humbjen e të vetëvet e quajtën të drejtë si zakonisht për shkak të fatit të përbashkët të luftës dhe të ndryshimit të gjëndjes, duke thënë se një gjë e tillë ndodh praktikisht shpesh në rrezikun e luftës dhe duke e siguruar, në emër të mbretit se, po të ishte nevoja, do të kishte ndihma edhe më të mbëdha. Kastrioti, pasi i falënderoi dhe bëri ç'mos që t'ia kalonte bujarisë mbretërore me dhurata të shënuara, i përcolli me nderime, duke thënë se, po ta sillte puna, ndihmën e tyre do ta përdorte pa ndrojtje, si të vetën. Me qëllim që të mos e linte zëmra dhe të mos e ndjente pa masë dhëmbjen për atë humbje, dërgatat nuk i munguan gjithashtu edhe nga princër të tjerë të Italisë dhe nga popujt fqinj, me dhurata shumë bujare dhe me zotime se të krishterët s'kishin për të kursyer as mundin, as shpenzimet, as ndonjë rrezik për shpëtimin dhe nderin e tij.

Skënderbeu u çudit me bujën që kish bërë ajo ngjarje dhe atëhere e ndjeu kërdinë dhe turpin e vet më tepër, se sa e pat ndjerë,

---

a) D.m.th. Moisiut, që mbante emrin e **Moisiut** të Judejvet (çifutëvet), por që ishte i krishterë (i pagëzuar).

kur plagët e të vetëvet po avullonin akoma. Prandaj, duke mos pranuar, me atë shpirt të pamposhtur dhe me atë zë të madhërishëm, se ishte turp e poshtërim për Epirin ajo ngjarje, siç e kishin kuptuar njerëzit, dhe duke thënë se forcat e tij ishin të mjafta për ta vënë përsëri fatin në dorë dhe për të kaluar madje gjithë lavdinë e mëparëshme, i përcillte të gjithë në shtëpi fort të gëzuar. Një pjesë të atij dimri ai e kaloi në Krujë, një pjesë në Dibër dhe në vënde të ndryshme të krahinës. Rojën dibrane e pakësoi dhe e zbriti në numurin e zakonshëm të saj, në dy mij kalorës dhe një mijë këmbësorë. Vendosi roje të dëndura dhe dërgoi zbulonjës të shpeshtë, por armikun nuk e ngacmoi gjatë asaj kohe me ndonjë mësymje, sepse viset që ndodheshin shumë afër, ishin shkatërruar të gjithë më parë; të fuste ushtëri më përbrënda, nuk e lejonte të ftohtit e pamasë dhe bora gati e përherëshme, por as vetë Skënderbeu s'e gjënte me vënd, sepse ai po bluante në mënt diçka më të madhe dhe i ruante ndjenjat e veta të furishme për një shpagim më të lartë. Kështu ai dimër kaloi në plogështi dhe në qetësi të plotë.

Po afrohej tanimë pranvera dhe po zbutej, për hir të kohës, çdo gjë në qiell e në tokë, kur Moisiu, nxitës i parreshtur para Tiranit, po kërkonte me shumë lakmi armë dhe luftë. Mehmeti, gjersa edhe vetë koha ia bënte një kërkesë të tillë, i dha me gjithë zëmër të gjitha sa i kërkoi, sepse ai s'ia prishte më tani për asgjë dhe e përkrahte, me qënë se gjatë asaj kohe që kish kaluar dhe që bëhej më se gjashtë muaj ai i kish shoshitur me saktësinë më të madhe një për një veprat dhe planet e këtij burri dhe kish zbuluar shumë shënja fort bindëse të qëndruëshmërisë dhe besnikërisë së patundur dhe të ndjenjavet shumë armiqësore kundër Skënderbeut. Veç kësaj Moisiu, me qëllim që ta bënte mbretin për vehte, e kish treguar trimërinë e vet, me sa ish e mundur në kohë paqeje, në shumë raste, duke dhënë shëmbëlla të shuma të fuqisë dhe të guximit shumë të madh të trupit të vet, aq sa, (siç dolli në shesh pastaj, (a), kur e tregoi vetë Moisiu), thonë se Mehmeti e pyeti a kish Skënderbeu shumë burra të tillë; ai u përgjegj se i kish të panumurtë dhe mbreti e lavdëroi për fjalën e matur. Pastaj, siç ndodh më të shumën e herës, kur turpi s'na lë ta lavdërojmë më hapur vehten dhe shajmë si larg e larg të tjerët për t'u zënë vëndin pa u kuptuar, Dibrani u hodh dalë nga dalë prej të tjerëvet tek Skënderbeu dhe u përpoq me mënyra të shuma që t'ia ulte vlerën. Dhe pas shumë fjalësh, iu zotua Tiranit se, po t'i jepej mundësia, do të matej trup me trup me të dhe do ta provonte fatin në betejë, (gjë që pjesërisht e bëri). Sa për numurin e ushtarëvet, nuk deshi më tepër se pesëmbëdhjetë mijë kalorës, të cilët i zgjodhi dhe i rregulloi pothuaj vetë me dorë të vet. Otomani, që ia pëlqente mendimin për çdo gjë, i la më dorë edhe kujdesin e kësaj ushtërie. Besimi i pazakonshëm i burrit i detyronte ushtarët, me gjithëqë tmeroheshin t'i qaseshin Epirit me atë numur aqë të pakët, të mendonin se të gjitha punët do t'u shkonin mirë e mbarë. Pastaj autoriteti i madh i Moisiut ndaj të vetëvet dhe farefisëria e tij në krahinë u jepte atyre jo pa arësye fort zëmër, sepse besonin se do të takonin atje ndihma shumë më të mbëdha. Për këtë gjë Dibrani ishte, ndoshta, i bindur dhe ia kish mbushur mëndjen edhe mbretit, duke iu zotuar se kish bisedu-

---

a) Kur u kthye Moisiu përsëri tek Skënderbeu.

ar me më pleqtë e dibranëvet dhe me disa nga të parët e vëndit dhe kish atje shumë shokë dhe përkrahës të fshehtë të komplotit, të cilët, sa po ta sikonin, do të vraponin flluturimthi me rininë fort të gatshme dhe do t'i kthenin armët kundër Skënderbeut. Kështu, si u bënë të gjitha gati për nisje, me 26 shkurt u largua nga Kostandinopoja me drejtim të rrugës për në Dibër, jo andej nga kish udhëtuar më parë Sebalia, por nëpër një rrugë më të rrahur, për mes Thrakës e mandej për mes Maqedhonisë, me shpatën kobëzezë në dorë për t'ia ngulur atdheut në zëmër, kur ta kish para sysh.

Kastrioti gjithashtu, me nj'anë nga vetë koha ([a]), m'anë tjetër nga lajmet e shpeshta dhe nga fjalët e përhapura po aqë të sigurta, i kish gatitur armët me kohë dhe, pasi e vendosi në shumë vënde ushtërinë duke e mbajtur gati si për përleshje, po priste ardhjen e armikut të ri me zëmër më të zbutur se zakonisht dhe me urrejtje pak më të ulur. Ai e kish akoma zor ta besonte se Moisiu ishte pushtuar nga ndjenja armiqësore kundër tij dhe se besnikëria e sprovuar në sa e sa luftra gjatë vitesh me radhë ishte ndryshuar aqë shpejt për shkak të një gjeje aqë të parëndësishme. Përkundrazi, ai e kish përdorur ndoshta këtë si një manevër për t'u lënë pasardhësvet si dëshmi ndonjë vepër fort të ndritur në dëm të madh të armiqvet. Pastaj, edhe sikur të vinte si ndonjë armik i vërtetë i atdheut, prapësëprapi, kur të shikonte truallin që e kish lindur dhe kur të kish pranë shokët, dashuria që do t'i ringjallej dalë nga dalë kishte për t'ia çdukur gjithë mërinë dhe qëllimin e prapë. Por, sidoqë të ishte, ai po qëndronte krejt i armatosur, me ushtërinë gati për çdo rast, qoftë për ta pritur si mik me vullnet të mirë, qoftë për të luftuar kundër tij me zëmërim të furishëm; dhe as që pati hall të shtinte kundër tij disi në punë dhelpërinë apo t'i ngrinte pusinë, sepse merrte vesh që forcat e tij nuk ishin shumë të mbëdha, kurse ushtërinë e vet, si nga trimëria, si nga numuri, e shikonte mjaft të zonjën për ta goditur dhe dërmuar atë sheshit; pastaj edhe sepse ishte e vështirë, ndoshta, dhe jo mjaft e sigurtë që të zinje mjeshtrin e dikurshëm të të njëjtavet pusi me lakun e vet dhe, si i thonë fjalës, armikun e shtëpisë. Kështu Moisiu, i lirë kudo dhe pa e ndërprerë kund rrugën, hyri në Dibër të poshtëme dhe zuri vënd pranë fushës fort të njohur në Epir nga betejat e shuma dhe veçanërisht nga kërdia e Mustafës, pa lëvizur aspak që andej qoftë për ta shqetësuar, qoftë për ta shkretuar krahinën, sepse merrte vesh që ushtëria jonë ishte aty afër dhe sepse dëshironte që t'ia fillonte betejës me ndonjë ndeshje të shënuar; prandaj mendonte se i duhej të luftonte më mirë duke u përleshur sheshit me trimëri se sa me mënyrë mbarë e prapë.

Skënderbeu nuk vonoi shumë dhe erdhi fluturimthi me njëherë me ushtëri të radhitur e shpatë të çveshur, ashtu siç e donte puna. Vegjëlia po turfullonte me të madhe dhe ushtarët po dëgjoheshin të kërcëllitnin dhëmbët, ndërsa mezi e përmbanin vehten brënda radhëvet nga zëmërimi i furishëm dhe nga zjarri që u diqte në zëmër. Kastrioti, kur shikonte Moisinë të armatosur e duke çfryrë, mendonte për të, i shtyrë në çdo hap nga dashuria, tamam si ndonjë babë tërë ankth kur shikon para syvet të çfrenuar kundër tij të bi-

---

a) Nga stina e pranverës, kur fillonin zakonisht fushatat ushtarake, të cilat gatiteshin gjatë dimrit, me kohë.

rin, të cilin e ka bërë të ngrehë armët lakmia e prapë e mbretërimit dhe mosha e rinisë, që s'i shtrohet zgjedhës. Ky babë nguron në çdo hap, i shtyn më plogët radhët përpara, përpiqet, veçse kot, që t'i japë fund luftës me të birin me fjalë të buta dhe e shtyn, sa është e mundur më tepër, dënimin mbi kokën e dashur dhe fitoren e vajtuarshme mbi gjakun e vet. Po kështu vepronte edhe Kastrioti. Ai dëshironte të fliste nga afër dhe ta zbuste pakëzë karakterin e njohur të mikut; me gjithë qef do të vepronte me anë të dërguarish, me anë këshillash plot dashuri, por nderi i tij si kapedan dhe vetë rreptësia e luftës, krenaria pastaj ushtarake dhe turmat që po i tundnin tanimë shpatat, nuk lejonin që të bëhej kjo. Ato preferonin më mirë që të rrëfeheshin para Perëndisë për krim, se sa të tregoheshin të frikshme para armikut.

Tjetër ishte dëshira e Moisiut dhe krejt të ndryshme qëllimet e tij. Dhe me të vërtetë, duke u gatitur për sehirin e zotuar Tiranit, ai po urdhëronte tanimë ushtërinë që të marshonte për të grishur Skënderbenë. Por këtë veprim të kapedanit e ndërpreu dhe e shtyu për më vonë trimëria dhe guximi i shënuar i një turku me emrin Ahemaxe, i cili u paraqit përpara Dibranit dhe tha: «Le të na lejohet më parë neve, o kapedan i pashoq, që ta hapim për ty rrugën, të cilën perënditë e kanë caktuar për këtë lavdi fort të ndritur, sepse nuk e di, por duket jo e hijëshme dhe në kundërshtim me rregullat dhe praktikën e ndeshjevet luftarake që t'ia nisim me njëherë nga forca supreme e ushtërisë dhe nga kryet e vetë luftës, para se të provohet fillimi i betejës me një përpjekje me të vogël». Kjo dëshirë ushtarit iu pranua dhe ai u lejua që të rrëmbente armët; m'anë tjetër një lajmëtar u dërgua tek Skënderbeu për të marrë vesh dëshirën e tij, a lejonte që, para se ta hidhnin zarin (a) të gjithë, të provohej trimëria dhe fati nga të dy palët me mënyrën e mësipërme.

Epiroti, kur pa lajmëtarin, kujtoi, siç dëshironte, se miku e kish ndryshuar qëllimin, por, kur më në fund e dëgjoi, atëhere filloi Moisiu t'i dilte dalë nga dalë nga zëmra; me gjithë këtë, kërkesat e tij u plotësuan të gjitha; madje marr vesh se disa nga ushtarët tanë u përgjegjën që ishin gati, po ta dëshironin, të quhej i përfunduar rreziku për të gjithë vetëm me ndeshjen në fjalë. Kështu lajmëtari po kthehej tek të vetët, ndërsa në të njejtën kohë këndej ushtari ynë, Zaharia Gropa, u ngrit menjëherë dhe, ndoshta, nga frika se mos tjetër kush e merrte i pari përsipër këtë punë, po drejtohej për tek kapedani tërë gëzim dhe i brohoritur nga shokët e togut të vet. Skënderbeu e përqafoi fort dhe e lavdëroi për trimërinë. Në kohën që po armatosej, shokët nuk u luteshin perëndivet që t'i jepnin as fuqi më të madhe, as zemër e dorë më trime, por vetëm fatin e Maneshit. Ai veshi armë të zakonshme dhe mbi to stolira të tjera, që t'ia ndisnin më keq pasionet kundërshtarit.

Barbari, që s'i lëshonte rrugë për trimëri, u sul i pari në shesh të luftës dhe, ndërsa mendonte se zor t'i dilte kush përpara, pa kundërshtarin që po vraponte i armatosur dhe me heshtë në dorë drejt tij. Atëhere, duke e thirrur me zë më të ngritur dhe duke i thënë se kishin kohë mjaft për të shpejtuar drejt varrit, e ftoi me mënyrë fort miqësore për të biseduar. Dhe, pasi e pyeti si quhej dhe

---

a) Para se të hidheshin në luftë të gjithë.

ç'detyrë kish në ushtëri, më në fund vazhdoi të vinte kushtet e ndeshjes, jo të ndryshme nga ato që Pali i pat përqeshur dikur. Zaharia, duke ia prerë shpesh atë fjalë të zbrazur, i tha se kish oreks për më shumë kokë, që të mund ta ngopte shpirtin sa më tepër, në qe thënë nga fati.

Me të thënë këto, u ndanë duke çfryrë dhe duke u matur njeri me tjetrin me sytë gapërr dhe, pasi u larguan pakëzë, sa të mund t'u jepnin vrap kuajvet për të goditur më rreptë, rrotulluan shigjetat e ua lëshuan frenë kuajvet, duke i shpuar me mamuzat në shpatull. Asnjeri s'gaboi në të goditur, me gjithë këtë, përfundimi nga të dy palët dolli pa gjë, sepse heshtat e të dyvet, të përplasura mbi kërthizë të mburojavet, të mbuluar me peta hekuri, u bënë copë. Ata vetë, të përplasur gjithashtu në vrull e sipër njeri mbi tjetrin, u rrëzuan përdhe bashkë me kuajt. Me njëherë pas kësaj luftëtarët, të padëmtuar, ia filluan përleshjes edhe më rreptë me shpatat çveshur në dorë. Fati e deshi që ta zbukuronte me çdo mënyrë këtë ndeshje, duke i hyrë në hak jo më pak njerit se tjetrit. Pas goditjesh të shuma, të përsëritura kot e pa gjak, u shkanë shpatat të dyve nga duart. Kjo ka qënë, ndoshta, një e metë e shpatavet, sepse, të goditura më fort për kalorës, gërmuqe dhe të rënda, ato ishin më pak të përshtatura për ndeshje këmbësorësh; për ndryshe, do t'u kenë rënë rastësisht, nga lodhja dhe paurtësia prej dëshirës së pangopur për të goditur. Sido që të jetë, atëhere ata i flakën mburojat nga dora e mëngjër (a) dhe, pasi u mbërthyen të paarmatosur, si atletë, i harxhuan gjer në pikën e fundit fuqitë që u kishin mbetur. Ushtarët, të radhitur, po bënin sehir sa me frikë, aqë edhe me shpresë. Për pak kohë të përleshurit u gozhduan dhe asnjeri as tjetri nuk mund ta luante kundërshtarin nga vëndi, apo ta shtronte përdhe. Më në fund, duke ngritur me përpjekjen e fundit njeri tjetrin përpjetë, u përplasën në të njejtën kohë që të dy. Barbari ra së prapthi, kurse arbërori përmbys, mbi fytyrë të atij, duke e pasur nën vehte, dhe pasi nxori me të shpejtë pinjallën, ia nguli në fyt; atëhere kundërshtarit, që po vdiste, iu prenë dalë nga dalë duart, ndërsa fitimtari, i çliruar, u ngrit i brohoritur fort nga të vetët dhe, si rrëmbeu i gëzuar shpatën që ndodhej pranë, ia preu kokën armikut, që po jepte ende frymë. Dhe, i ngarkuar me të e me plaçkat e tjera të tij, u nis më këmbë për tek shokët që iu derdhën nga çdo anë përpara; u nis më këmbë, sepse kuajt kishin ikur që në fillim të ndeshjes dhe kishin vajtur që të dy në çadrat e tanëvet, gjë që vegjëlia e priti me gëzim në zëmër si një ugur të mbarë.

Çmimet që mori Zaharia nga Skënderbeu ishin të njëjta me ato të Maneshit, por lëvdatat nga ana e ushtërisë shumë më të mëdha, për arësye se vështirësia e ndeshjes dhe larmia e fazavet, që paraqiti ajo ngjarje, dukeshin se ia madhonin trimërinë burrit dhe e zbukuronin më tepër lavdinë e fitores.

Moisiu ndërkaqë, megjithëse sehiri që bëri ia prishi zëmrën krenare dhe turmat, të tmeruara nga përfundimi i shokut, e këshillonin që të hiqte dorë nga ajo punë, ai vrapoi fluturimthi, duke ngarë shpejt kalin, në vëndin që po avullonte ende gjak dhe, pasi i thirri me zë Skënderbeut, dha shënjën e provokimit. Tanët u shtangën dhe asnjëri pothuaj nuk nxori zë nga një farë tmeri që u hyri përpara pacipësisë

a) Sepse mburoja mbahej me dorën e mengjër.

së atij veprimi aqë të kobshëm. Skënderbeut s'i kish dalë ende nga zëmra gjithë dashuria dhe luftoi pakëzë me vehteh, sepse nuk donte ta lyente dorën me gjak prej të vetësh. Por, kur e pa se ai po ngulte edhe më fort këmbë dhe se, veç kësaj, po hidhte të shara pa masë la më nj'anë çdo ligj njerëzor e hyjnor, dhe, ndërsa të titë po përpiqeshin me kot ta përmbanin, duke dashur që ta merrnin vetë hakun, u lëshua mbi të, që po priste, tërë inat. Moisiu ua mbathi menjëherë dhe, si u kthye tek të vetët, filloi pa thënë asnjë fjalë nga turpi të vinte në lëvizje flamujt e gjithë ushtërisë dhe t'i gatiste forcat për ndeshjen e fundit. Skënderbeu, të cilit ikja e Moisiut nuk i dolli krejt e papëlqyer (a), u kthye te çadrat tërë lavdi, i përgëzuar nga ushtarët. Por më shumë u gëzuan nga ikja mbretërorët, të cilët e thonin hapur dhe e besonin se ai qëndronte shumë poshtë e s'mund të barazohej me Kastriotin. Unë, po të marr parasysh guximin e pafytyrë të provokonjësit në fillim dhe, përkundrazi, frikën, kur ua mbathi, dhe përfundimin e ngjarjes, do të mund të besonja se Dibrani, i cili solli shpinën kur u ndodh përpara rrezikut, e bëri këtë ose i shtyrë nga turpi i atij zotimi (b); duke dashur që ta shkarkonte vehten si nga ndonjë borxh, ose nga shkaku i ndonjë vlerësimi të pavënd e të kotë, duke kujtuar se Skënderbeu nuk do t'i dilte, gjë që ai vetë pastaj, kur u kthye në atdhe, e tregoi hapur.

Flamujt tanë gjithashtu bënë përpara pa asnjë vonesë dhe një bucimë oshëtiu nga çdo anë, si ajo që lëshon zakonisht një ushtëri fitimtare. Kastrioti, megjithëse edhe fuqinë e ushtarëvet e shikonte të pashoqe, (dhe me të vërtetë, qenë gjashtë mijë kalorës dhe katër mijë këmbësorë), edhe fitoren, sipas shumë shënjave, gati të sigurtë dhe në të ardhur e sipër, prapësëprapi s'la asgjë pas dore qoftë për t'i rregulluar forcat me kujdesin më të madh, qoftë për t'i ndezur ushtarët me një flakë të pazakonshme për betejën. Fjala e tij që mbajti, si u kthye nga provokimi i kotë i Moisiut, marr vesh se ka qenë e tillë:

«Ushtarë kryetrima, fati e desh që të ngopeni si jo më mirë me këtë pamje. Tani është radha juaj; përpara, pra, për ndonjë sehir tjetër, dashtë Zoti. Shpatat i kini me vehte: tundini të djathtat tuaja shpagimtare ashtu siç e kërkon e mira e atdheut, dhe mos iu ndani perëndivet, që ju prijnë me armë në dorë (c). Ta heqim, ju lutem, tani shpejt nga sytë tanë, në rast se s'ka asnjë arësye tjetër për ta zgjatur më, këtë pamje sa të kobshme aqë edhe të mërzitëshme, dhe ta shporrim, me ndonjë mësim të rëndë për të ardhmen, nga sytë e atdheut të pafajshëm, që s'e meriton aspak një gjë të tillë, këtë njeri të gatshëm më fort për t'ua mbathur, se sa për të luftuar. Shënjat e guximit dhe të shpresës për fitoren e plotë u treguan e u dhanë mjaft qartë, kur kundërshtari dolli në shesh po me aqë trimëri sa edhe të drejtë (ç), dhe njeri me gjakun e kokën e vet, tjetri me ikjen e shëmtuar, shënuan fillimin e fitores së pritur gjer tani prej nesh. Ne, gjersa kish ende kohë, jemi treguar mjaft të mëshirëshëm në këtë ndeshje; vrullin tonë të zjarrtë e kemi frenuar që të gjithë dhe shpatën, të çveshur me të drejtë, e kemi bërë zap. Tani vetëm një mëshirë mbetet për

a) Sepse nuk donte ta vriste.
b) Që i kish dhënë Mehmetit.
c) Që ju ndihmojnë në luftë, të rrjeshtuara bashkë me ju.
ç) Kundërshtari s'kish asnjë të drejtë të sulmonte në këtë rast, prandaj s'kish as trimëri

ju, të mbroni atdhenë, fëmijët, gratë dhe këtë kokë, lindur e kushtuar (pse të më dridhet zëmra ta them?), lirisë sonë, rehatisë dhe qetësisë sonë; të mbroni besën, tempujt, faltoret, vetë perënditë, këto të gjitha që qytetari i fëlliqur i atdheut po shpejton t'i rrënojë dhe të sjellë në Epir mynxyrën e dikurshme. Sikur të kishit mundësi ta dëgjonit se çfarë zotimesh i ka dhenë Tiranit, se sa frikamanë dhe të ulët ju ka paraqitur tek ai, atëhere asnjë nxitje tjetër s'do të ishte sot më e përshtatur dhe më e fuqishme për ju. Mos kujtoni vallë se ai s'kërkoi, dhe as që do të pranonte, forca më të mbëdha për ndonjë arësye tjetër dhe jo nga që s'e përfillte fuqinë dhe trimërinë tuaj, duke pretenduar se çdo fatbardhësi e mëparëshme e Epirit vinte vetëm nga ai? Apo nga që kish besim në pabesinë tuaj dhe shpresonte se do të gjënte këtu ndihma të reja, ushtëri të reja? Pikërisht për këtë arësye, o dibranë, ai ka zgjedhur ndoshta për krimin e vet të pazakonshëm Dibrën dhe vëndin tuaj, që t'i gjënte të pakën të gatshme, si kapedan i tyre, ushtëritë e veta dhe që t'i shkonit pas, kur të kthehej i armatosur, atij që s'deshët ta ndiqnit, kur qe i paarmatosur. S'ka dyshim se, nga burrat trima, ai duhet ndjekur sidomos tani, kur, përveç njollës së pabesisë dhe të rebelimit, i është ngjitur edhe turpi i ikjes. Dibranët e përbuzin atë që ua mbath, e kanë mëri tradhëtarin e urryer nga perënditë dhe nga njerëzit. Me gjithë këtë, ai duhet ndjekur dhe stërndjekur më në fund me gjithë fuqinë e flamujvet dhe të zëmrave tona. Dhe ja të çduken krejt nga ky truall gjurmët e kobit, ja t'i kthehen sa më shpejt ato eshtra bukëshkalë atdheut fitimtar dhe tokës që e lindi dhe të cilën ai më kot e sulmoi.»

Po thuase ashtu si filloi fjala, me një stuhi britmash e brohoritjesh fort të mbëdhaja të ushtarëvet ,ashtu edhe mbaroi dhe menjëherë drejt nga mbledhja u lëshuan mbi armikun, që po vraponte me një vrull jo më të pakët për t'u dalë përpara. Ushtëria jonë ishte ndarë më dy krahë, nga të cilët njerin e mbajti Muzaka, i quajtur i Angjelinës, tjetrin Gjuric Vladeni. Skënderbeu, si zakonisht, mbajti qëndrën; këtu radhët e ushtërisë ishin të përforcuara me trupat e heshtëtarëvet dhe me disa kalorës prej Italie, kurse nëpër krahët përpara ishin vendosur shigjetarët dhe agreptarët bashkë me ushtarët e tjerë të këtij lloji. Dhe kështu këmbësoria dhe kalorësia u nda si rreth flamujvet për sulmet e para si nëpër radhët më të fundit për ndimë të zakonshme rezervë dhe për çdo të papritur të fatit. Moisiu formoi vetëm një front në gjerësi, duke vendosur pranë flamujvet (a) dhe përballë armikut po thuaj katër mijë nga të vetët. Po aqë mijë ai i vendosi prapa, kurse pranë këtyre vendosi trupat e burravet më të zgjedhur dhe gjithë më fisnikët, të cilët do të pengonin me gjoksin e vet frikamanët që t'ua mbathnin dhe do t'u vinin në ndihmë të lodhurvet e do të frenonin tërbimin e armikut, duke u dhënë kohë ndihmavet rezervë dhe vetë Moisiut, vëndi i qëndrimit të të cilit nuk ndodhej fort larg, qoftë për të sulmuar kundërshtarin e për ta sjellë, në rast nevoje, gjëndjen në vënd, qoftë për të menduar, në rast reziku, për ikjen. Dibranin në pjesën më të madhe e rrethonin kalorës prej race epirote dhe me fuqinë e tyre ai kish formuar krahun e vet, sepse ,duke patur gjuhë dhe zakone më të njohura (b) me ta, mund të jepte dhe të merrte mendime më të për-

a) D.m.th. pranë flamurtarëvet, që ishin gjithmonë në ballë të ushtrisë, pra, në vijë të parë.

b) Kuptohet; se sa gjuhën e zakonet e turqvet.

shtatura. Por shumë prej tyre ai i kish caktuar edhe kapedanë trupash dhe i kish ngarkuar me detyra të ndryshme në atë betejë, pa gjetur kundërshtim nga të tjerët (a), të cilëvet s'u vinte mirë që Moisiut i qe dhënë fuqi e plotë nga Tirani. Më në fund, ata që ishin vendosur në vijë të parë, u lëshuan me zjarrin më të madh nga të dy anët për t'u përleshur, por tanët i ndrydhnin fort dhe prandaj radhët e para armike po shtyheshin e po tërhiqeshin dalë nga dalë. Shokët i kërcënonin dhe i thërritnin të kheheshin prapa, por më kot, sepse kuaj e burra, të tmeruar nga frika e pazakonshme që u hyri, sidomos prej dyfekëvet, me të cilët i goditnin, po kërkonin prapë çadrat duke u përplasur kudo përdhe. Kështu tanët e përqëndruan tërë peshën e tyre mbi vijën e mezit, duke i shkakëtuar sa frikë, aqë edhe rrezik. Dibrani, që s'rrinte gjëkundi i qetë, s'pushonte së vrapuari me kalë, pa e përfillur aspak rrezikun e jetës, herë në një vënd e herë në një tjetër, duke u dhënë me fjalë e me vepra burravet zëmër, duke përtëritur në shumë vënde me praninë e tij përleshjen dhe duke mëkëmbur radhët e prishura. Radha e dytë, për shkak të forcës së burravet, të vendosur, siç thamë, prapa saj për roje, s'qe shpërndarë apo shtyrë akoma nga vëndi. Me gjithë këtë, atë po e linin fuqitë dhe zëmra, se Skënderbeu sulmonte pa prerë dhe tanëvet po u hapej rruga për vijën e fundit dhe të mbarimit të vetë betejës. Atëhere Moisiu, pa pritur më gjatë, duke vënë përpara flamurtarin që kish pranë, vrapoi atje me gjithë forcat më të gatëshme dhe ua bëri tanëvet fitoren pak më të përgjakur, por jo më të pasigurtë, sepse forcat e tjera që kish pas Skënderbeu dhe të dy krahët u derdhën atëhere dhe i rrethuan luftonjësit gati nga çdo anë. Për ata b) që ua mbathnin, askush nuk mendonte më, gjersa vetë Moisiu mori arratinë. Ky, me gjithë se me humbje të mbëdha, e gozhdoi për një kohë kundërshtarin me qëndresën e vet të rreptë dhe me të djathtën e palodhur. Kur pa Skënderbeun që po i turrej, s'guxoi gjëkundi të mbërthehej me të; përkundrazi, ai i largohej sa më shumë që kish mundësi syrit dhe përleshjes me të; por, m'anë tjetër, shtynte e hidhte kundër tij gjithë forcat dhe ajkën e të vetëvet, me shpresë se mos kish mënyrë t'a rrëxonte pa u rrezikuar vetë, sepse, pa rënë ai, s'kish si të binte as mbretëria e Arbërit.

Tanët, të dhënë me mish e me shpirt mbas turqvet, nuk ia hodhën sytë kapedanit, veçse pasi çdukën krejt trupat e vijës së parë dhe pasi thyen ato të së dytës, duke zënë shumë flamuj dhe duke vrarë disa kapedanë të ushtërisë, të cilëvet, si zakonisht, vegjëlia ua shkoi në heshta kokat dhe kështu u shtiu një frikë fort të madhe të tjerëvet. Me gjithë këtë, askush nuk po shikonte që Dibrani të kujtohej për të ikur, para se të shikonte ky kapedan i sprovuar krahët e vet të çveshura nga çdo ndihmë dhe fatin e luftës të pandreqëshëm; përkundrazi, duke grumbulluar tërë zjarr rreth vehtes ata që po bridhnin të shpërndarë dhe duke u gërthitur për plogështinë e tyre, ia përtërinte kundërshtarit djersën në çdo hap dhe ia bënte të dyshimtë, duke e zgjatur, përfundimin e fitores.

---

a) D.m.th. nga turqit, nga forcat jo shqiptare.

b) Kuptohet: nga turqit. Trupat e zgjedhura të vijës së tretë, që u ishte caktuar kjo detyrë, s'kanë kohë, as mundësi, të merren tani me detyrën që të pengojnë arratinë e frikamanëvet, sepse luftojnë vetë kundër armikut.

Skënderbeu, i çuditur me një këmbëngulje kaqë të madhe dhe, më mirë të thuash, me tërbimin e atij luftëtari, tha se zor do të përleshej ai me një urrejtje të tillë për atdhenë që po rrënohej para syvet dhe për fëmijët që s'i kish pranë. Dhe, pasi i u qep nga prapa bashkë me Tanushin, me Hamzën dhe me dy niprit Stresë, e sulmoi me tërë zjarrin e zemrës, ndërsa disa nga tanët po e thërrisnin me emër të priste kurorën epirote të gatitur për të. Por as kërcënimet, as fytyra e sulmonjësvet s'ia shtinë dot frikën në zemrën e tij krenare; përkundrazi, me trupat e fundit e rezervë rreth tij, ai e priti sulmin e parë të tanëvet dhe e sprapsi si jo më mirë. Atëhere një farë barbari, burrë trim me zëmër, kur pa se Skënderbeu po bënte përpara, lëshoi frenat dhe me shigjetën, që drejtoi kundër tij, e priti me një mënyrë t'atillë, sa që e shtriu së prapthi mbi kurrizin e kalit ndërsa shokët e tij, që besuan se e vrau, ia dhanë britmës. Kjo ngjarje u bë shkak që ikja të bëhej pakëzë më vonë dhe gjakderdhja më e madhe, për arësye se nga njera anë u dha fort zëmër të tjerëvet, nga ana tjetër e djathta e tij, faqebardhë kësaj here, ia bëri borxh Kastriotit, që s'po tundej nga kali [a]. Kapedani i pashoq s'mund ta duronte me zëmër të qetë atë turp të pazakonshëm e nuk lejoi që hakun e poshtërimit ta merrte tjetër kush për të e jo vetë ai. Pasi çveshi shpatën, duke çfryrë iu lëshua kundërshtarit që po turfullonte dhe, pa pësuar të thuash asgjë vetë, e përplasi nga kali përdhe duke e shojtur me plagë. Në kohën që ai po rrëxohej për tokë, Arbërori e përcolli me një britmë të vërtetë [b] dhe pastaj e ktheu tërë furinë kundër Moisiut, i cili s'ka dyshim se, në mos për fitore, të pakën për lavdi do të kish qëndruar, sikur të mos e kishin lënë në luftim e sipër shokët dhe dita njëkohësisht. Kështu, nga kapedan i luftës, ai u bë kapedan i arratisë për ushtërinë, që po i vinte pas.

Rinia epirote [c] s'iu nda, por e ndoqi këmba këmbës për më tepër se pesëmijë stade, se mos mund ta kapnin të gjallë, ose të pakën të vdekur, duke ditur se Skënderbeu e dëshironte fort këtë gjë.

Shumë qenë të vrarët nga ata të radhës së fundit. Ai vetë shpëtoi krejt i pacënuar dhe, me që e njihte mirë vendin, dolli bashkë me mbeturinat e veta të turpëruara që mezi bëheshin katër mijë njerëz, i dërmuar nga lodhja dhe uria, në një vënd të sigurt, me qëllim që atje të merrnin vehten dhe të prisnin sa të gdhihej. Nga tanët u vranë më pak se një qind; 80 u plagosën. Këta pa u penguar as nga lodhja, as nga plagët dhe as nga errësira, u muarrë tërë natën me të plaçkitur çadrat dhe të vrarët, që dergjeshin përdhe. Nga ata që u zunë robër, asnjeri s'ishte prej rangu pak a shumë të dëgjuar, përveç njerit, i cili, i coptuar nga plagët, iu dorëzua vetë Zaharisë. Ky vetëm shpëtoi dhe fitoi pastaj lirinë me dhurata fort të bukura, që u dërguan për të. Të tjerët, pjesërisht pa dijeninë e Skënderbeut, pjesërisht pa kundërshtimin e tij, u destinuan për ndëshkime të ndryshme nga njerëzit që ishin egërsuar me kërdinë e Belgradit dhe me këtë mënyrë e çfrynë të gjithë mërinë e vet dhe e vunë në vënd, me sa pat mundësi, humbjen

---

a) Goditja, pra, qe pa zarar.

b) D.m.th. me britmë nga që e vrau me të vërtetë. E thotë në kundërshtim me britmën e turqvet, që nxuarrë, kur kujtuan se shoku i tyre e vrau Skënderbenë.

c) D.m.th. Shqiptare.

e mëparëshme. Kështu, pasi mori fund fitorja, mblodhën plaçkat e veta dhe të armiqvet dhe u kthyen në kampin e vjetër, ku vunë rojen e zakonshme dhe qëndruan për pak ditë. Që këndej, me 4 prill, u kthyen triumfatorë në Krujë. Atëhere ai pikëllim, që vetë koha e kish zbutur dalë nga dalë, u çduk të thuash krejt dhe njerëzit muarrë përsëri zëmër e jetë nga ky gëzim i ri.

Me një gëzim më të zgjatur dhe me lojna më të shkëlqyera se sa në çdo sukses e triumf tjetër të luftës që patën mbi armikun, u festua lavdia e kësaj fitoreje në Dibër, ku dukeshin sikur lanin ndonjë turp të vet, të ngjitur nga faji i tjetër kujt, dhe sikur i jepnin Kastriotit siguri dhe prova më të patundura të besnikërisë së vet, të vënë disi në dyshim më parë.

Në Apuli u dërgua një delegacion me plaçkë të shënuar të fitores së re, me anë të së cilës t'i tregohej mbretit, që e dëshironte fort, dënimi si i turpit të Belgradit, si i pabesisë së brëndëshme. Delegacioni u prit nga Alfonsi dhe u përcuall shumë mirë, i nderuar e me duar më plot nga ç'kish vajtur, me gjithëse edhe Alfonsi vetë ishte shkundur keq si nga të hollat, si nga forcat ushtarake, për shkak të luftës florentine që sa po kish ndodhur dhe të rrethimit të pafryt të qytetit Plumbinum.

Gjatë po kësaj kohe Moisiu u end për disa ditë bashkë me shokët jo larg Epirit dhe s'po i jepte dot karar se ç'rrugë të merrte, për shkak se, nga turpi i madh e kërdia që pësoi, e kish vdekje të kthehej në Kostandinopojë dhe t'i dilte Tiranit përpara. Të ndërmerrte ndonjë veprim tjetër kundër armikut, për t'u çfajësuar së paku, në mos për t'u larë për fatin që pat, s'ia lejonte as numuri i pakët i forcavet, as zëmra e ushtarëvet, që i kish lënë. Me gjithë këtë, gjersa atij vetë s'i mungonte guximi tepër i madh, vendosi më në fund të bënte për këtë një provë me të vetët. Ia filloi, pra, fjalës kështu: «Shumë gjëra, të cilat besohet se s'mund të arrihen me asnjë mënyrë arësyetimi apo trimërie, mbarohen zakonisht nga ndonjëherë me anë të furisë dhe, si të thuash, rastësisht. Për të mundurit vetëm një shpëtim ka, që të mos mund të kenë asnjë shpresë shpëtimi, veçse po të fitojnë. Burrat trima duhet të përpiqen që ta lajnë një turp kaqë të madh ose me një jetë të ndritur, ose me vdekje të lavdishme». Pas shumë fjalësh që thuri me një përmbajtje analoge, më në fund shtoi se ai, që e njihte me pëllëmbë vëndin e krahinën, kishte për t'i çuar ata, donin ditën apo natën, mu në çadrat e armiqvet, pa derdhur pikën e gjakut, sepse ushtëria jonë, thoshte, ishte kthyer me të shpejtë në Krujë dhe roja, që kishin lënë atje për mbrojtjen e krahinës, s'mund të barazohej aspak me ta qoftë për nga trimëria, qoftë për nga numuri i ushtarëvet. Por askujt s'ia mbushi dot mëndjen me këto fjalë dhe ushtëria, që me britma e me vetë zhurmën e armëvet i vuri fërshëllimën mendimit të Moisiut, filloi të merrte rrugën për në Greqi, duke dënuar njëzëri planin e kapedanit. Desh s'desh, Dibrani iu bind vullnetit të të tjerëvet dhe pa nxierrë më asnjë fjalë, i pushtuar nga heshtja dhe pikëllimi, po zvarrisej me pahir, si për në vdekje, dhe atdheun e vet, që dikur e kish lënë me dëshirën e vet prej të pabesi, e la tani, i shtrënguar nga fati, duke psherëtitur me vehte, ugurziu, por më kot.

Që nga largimi i tij prej Bizantit [a] e gjersa u kthye, kishin ka-

a) Bizanti = këtu: Kostandinopoja.

Skënderbeu, i çuditur me një këmbëngulje kaqë të madhe dhe, më mirë të thuash, me tërbimin e atij luftëtari, tha se zor do të përleshej ai me një urrejtje të tillë për atdhenë që po rrënohej para syvet dhe për fëmijët që s'i kish pranë. Dhe, pasi i u qep nga prapa bashkë me Tanushin, me Hamzën dhe me dy niprit Stresë, e sulmoi me tërë zjarrin e zemrës, ndërsa disa nga tanët po e thërrisnin me emër të priste kurorën epirote të gatitur për të. Por as kërcënimet, as fytyra e sulmonjësvet s'ia shtinë dot frikën në zemrën e tij krenare; përkundrazi, me trupat e fundit e rezervë rreth tij, ai e priti sulmin e parë të tanëvet dhe e sprapsi si jo më mirë. Atëhere një farë barbari, burrë trim me zëmër, kur pa se Skënderbeu po bënte përpara, lëshoi frenat dhe me shigjetën, që drejtoi kundër tij, e priti me një mënyrë t'atillë, sa që e shtriu së prapthi mbi kurrizin e kalit ndërsa shokët e tij, që besuan se e vrau, ia dhanë britmës. Kjo ngjarje u bë shkak që ikja të bëhej pakëzë më vonë dhe gjakderdhja më e madhe, për arësye se nga njera anë u dha fort zëmër të tjerëvet, nga ana tjetër e djathta e tij, faqebardhë kësaj here, ia bëri borxh Kastriotit, që s'po tundej nga kali [a]. Kapedani i pashoq s'mund ta duronte me zëmër të qetë atë turp të pazakonshëm e nuk lejoi që hakun e poshtërimit ta merrte tjetër kush për të e jo vetë ai. Pasi çveshi shpatën, duke çfryrë iu lëshua kundërshtarit që po turfullonte dhe, pa pësuar të thuash asgjë vetë, e përplasi nga kali përdhe duke e shojtur me plagë. Në kohën që ai po rrëzohej për tokë, Arbërori e përcolli me një britmë të vërtetë [b] dhe pastaj e ktheu tërë furinë kundër Moisiut, i cili s'ka dyshim se, në mos për fitore, të pakën për lavdi do të kish qëndruar, sikur të mos e kishin lënë në luftim e sipër shokët dhe dita njëkohësisht. Kështu, nga kapedan i luftës, ai u bë kapedan i arratisë për ushtërinë, që po i vinte pas.

Rinia epirote [c] s'iu nda, por e ndoqi këmba këmbës për më tepër se pesëmijë stade, se mos mund ta kapnin të gjallë, ose të pakën të vdekur, duke ditur se Skënderbeu e dëshironte fort këtë gjë.

Shumë qenë të vrarët nga ata të radhës së fundit. Ai vetë shpëtoi krejt i pacënuar dhe, me që e njihte mirë vendin, dolli bashkë me mbeturinat e veta të turpëruara që mezi bëheshin katër mijë njerëz, i dërmuar nga lodhja dhe uria, në një vënd të sigurt, me qëllim që atje të merrnin vehten dhe të prisnin sa të gdhihej. Nga tanët u vranë më pak se një qind; 80 u plagosën. Këta pa u penguar as nga lodhja, as nga plagët dhe as nga errësira, u muarrë tërë natën me të plaçkitur çadrat dhe të vrarët, që dergjeshin përdhe. Nga ata që u zunë robër, asnjeri s'ishte prej rangu pak a shumë të dëgjuar, përveç njerit, i cili, i coptuar nga plagët, iu dorëzua vetë Zaharisë. Ky vetëm shpëtoi dhe fitoi pastaj lirinë me dhurata fort të bukura, që u dërguan për të. Të tjerët, pjesërisht pa dijeninë e Skënderbeut, pjesërisht pa kundërshtimin e tij, u destinuan për ndëshkime të ndryshme nga njerëzit që ishin egërsuar me kërdinë e Belgradit dhe me këtë mënyrë e çfrynë të gjithë mërinë e vet dhe e vunë në vënd, me sa pat mundësi, humbjen

---

a) Goditja, pra, qe pa zarar.

b) D.m.th. me britmë nga që e vrau me të vërtetë. E thotë në kundërshtim me britmën e turqvet, që nxuarrë, kur kujtuan se shoku i tyre e vrau Skënderbenë.

c) D.m.th. Shqiptare.

e mëparëshme. Kështu, pasi mori fund fitorja, mblodhën plaçkat e veta dhe të armiqvet dhe u kthyen në kampin e vjetër, ku vunë rojen e zakonshme dhe qëndruan për pak ditë. Që këndej, me 4 prill, u kthyen triumfatorë në Krujë. Atëhere ai pikëllim, që vetë koha e kish zbutur dalë nga dalë, u çduk të thuash krejt dhe njerëzit muarrë përsëri zëmër e jetë nga ky gëzim i ri.

Me një gëzim më të zgjatur dhe me lojna më të shkëlqyera se sa në çdo sukses e triumf tjetër të luftës që patën mbi armikun, u festua lavdia e kësaj fitoreje në Dibër, ku dukeshin sikur lanin ndonjë turp të vet, të ngjitur nga faji i tjetër kujt, dhe sikur i jepnin Kastriotit siguri dhe prova më të patundura të besnikërisë së vet, të vënë disi në dyshim më parë.

Në Apuli u dërgua një delegacion me plaçkë të shënuar të fitores së re, me anë të së cilës t'i tregohej mbretit, që e dëshironte fort, dënimi si i turpit të Belgradit, si i pabesisë së brëndëshme. Delegacioni u prit nga Alfonsi dhe u përcuall shumë mirë, i nderuar e me duar më plot nga ç'kish vajtur, me gjithëse edhe Alfonsi vetë ishte shkundur keq si nga të hollat, si nga forcat ushtarake, për shkak të luftës florentine që sa po kish ndodhur dhe të rrethimit të pafryt të qytetit Plumbinum.

Gjatë po kësaj kohe Moisiu u end për disa ditë bashkë me shokët jo larg Epirit dhe s'po i jepte dot karar se ç'rrugë të merrte, për shkak se, nga turpi i madh e kërdia që pësoi, e kish vdekje të kthehej në Kostandinopojë dhe t'i dilte Tiranit përpara. Të ndërmerrte ndonjë veprim tjetër kundër armikut, për t'u çfajësuar së paku, në mos për t'u larë për fatin që pat, s'ia lejonte as numuri i pakët i forcavet, as zëmra e ushtarëvet, që i kish lënë. Me gjithë këtë, gjersa atij vetë s'i mungonte guximi tepër i madh, vendosi më në fund të bënte për këtë një provë me të vetët. Ia filloi, pra, fjalës kështu: «Shumë gjëra, të cilat besohet se s'mund të arrihen me asnjë mënyrë arësyetimi apo trimërie, mbarohen zakonisht nga ndonjëherë me anë të furisë dhe, si të thuash, rastësisht. Për të mundurit vetëm një shpëtim ka, që të mos mund të kenë asnjë shpresë shpëtimi, veçse po të fitojnë. Burrat trima duhet të përpiqen që ta lajnë një turp kaqë të madh ose me një jetë të ndritur, ose me vdekje të lavdishme». Pas shumë fjalësh që thuri me një përmbajtje analoge, më në fund shtoi se ai, që e njihte me pëllëmbë vëndin e krahinën, kishte për t'i çuar ata, donin ditën apo natën, mu në çadrat e armiqvet, pa derdhur pikën e gjakut, sepse ushtëria jonë, thoshte, ishte kthyer me të shpejtë në Krujë dhe roja, që kishin lënë atje për mbrojtjen e krahinës, s'mund të barazohej aspak me ta qoftë për nga trimëria, qoftë për nga numuri i ushtarëvet. Por askujt s'ia mbushi dot mëndjen me këto fjalë dhe ushtëria, që me britma e me vetë zhurmën e armëvet i vuri fërshëllimën mendimit të Moisiut, filloi të merrte rrugën për në Greqi, duke dënuar njëzëri planin e kapedanit. Desh s'desh, Dibrani iu bind vullnetit të të tjerëvet dhe pa nxierrë më asnjë fjalë, i pushtuar nga heshtja dhe pikëllimi, po zvarrisej me pahir, si për në vdekje, dhe atdheun e vet, që dikur e kish lënë me dëshirën e vet prej të pabesi, e la tani, i shtrënguar nga fati, duke psherëtitur me vehte, ugurziu, por më kot.

Që nga largimi i tij prej Bizantit a) e gjersa u kthye, kishin ka-

a) Bizanti = këtu: Kostandinopoja.

luar dy muaj pa pakëzë. Kjo mungesë e tij kaqë e gjatë e detyronte Tiranin, gjersa s'kish asnjë lajm të sigurtë, që t'u besonte shumë gjërave ndryshe nga ç'ishin në të vërtetë. Herë mendonte se Dibrani kish pësuar kërdinë dhe ishte shojtur bashkë me tërë ushtërinë; herë se ai vetë ishte shëndosh' e mirë, kurse ushtarët e tij ishin tradhëtuar, apo se ai ish përleshur, siç e kish thënë, një me një me Skënderbenë dhe ishte vrarë nga dora e tij, ndërsa forcat e tjera kishin pësuar të njëjtin fat, apo i ishin dorëzuar armikut nga frika, herë se ai, fitimtar prej asaj lufte dhe i shtyrë nga dëshira për tę shkretuar e robëruar pjesën tjetër të krahinës, po vazhdonte fitoren e po gatiste skeptrin që i qe premtuar. Këtë të fundit, që njerëzit e duan zakonisht fort e s'u hiqet nga zëmra, ai e besoi me gjithë qef. Por, kur erdhën e i panë në atë gjëndje të mjeruar, krejt ndryshe nga ç'e prisnin, jo vetëm mbretit të zëmëruar ia lënduan zëmrën, por edhe popullit ia vranë fort sytë, ndërsa Moisinë sa s'po e hanin me dhëmbë, duke menduar se ai, qoftë për pabesinë e tij, qoftë për guximin e çmëndur, kishte humbur ata lule burrash, ndërsa kundërshtarëvet, që ishin fort të deshpëruar nga kërdia e Belgradit, ua kishte ngritur aqë shpejt moralin.

Arbërori [a]), nga fatkeqësia dhe turpi i arratisë, kur i kujtohej, s'i duronte dot as fjalët, as vështrimin e tyre. Me gjithë këtë, fjalët tërë mirënjohje që thonin ushtarët për të, duke larë njëkohësisht vehten nga turpi, bënin që shumë të mos e hiqnin dot nga zëmra. Këta vërtetonin se ai e kish kryer me shumë kujdes detyrën e vet edhe si ushtar, edhe si kapedan, dhe se askush më me ngulm se ai s'qe përpjekur për ta rimëkëmbur fatin që po përkulej; njëkohësisht ata e nxirrnin të larë nga turpi i atij provokimi [b]) me trimërinë e pathyëshme të Skënderbeut dhe me thyeshmërinë njerëzore [c]). Kështu, begenia dhe karakteri popullor i burrit, por më tepër e djathta e tij e shënuar dhe trimëria e pashoqe në luftë, ua kish fituar krejt zëmrat ushtarëvet. Këto stolira veçanërisht turqit e kanë zakon t'i duan edhe tek armiqtë, aqë sa, kur fati i luftës u shtie në dorë, siç ndodh, ndonjë burrë trim si rob, lënë më nj'anë më shpesh ndonjë nga ndëshkimet e zakonshme; përkundrazi, ata tregohen shumë më të rreptë kundër frikamanëvet, të cilët, si të pa denjë për t'u ushqyer e vetëm sa për të harxhuar kot të mirat e dheut, e quajnë gati të dobishme që të çduken nga faqja e dheu.

Tirani s'qe e mundur me asnjë arësye të bindej sa duhej për të mos kërkuar me ndonjë farë mënyre nga i pafajshmi dhe i pikëlluari shpagim për humbjen në fjalë dhe për hidhërimin e vet; me gjithëse i kërkonte falje dhe e merrte përsipër tërë fajin e asaj ngjarjeje, ai s'deshi as ta dëgjonte, as t'ia vinte veshin, si mbret që ishte. Përkundrazi, urrejtja e habitëshme e Tiranit nga më çnjerëzorët do të kish shpërthyer vdekjeprurëse mbi kokën e burrit, sikur disa purpuratë nga më të afërtit të mos ia kishin hequr mbretit mërinë me këshilla mjaft të urta, duke i thënë se dënimi i tij do të ishte një ftohje për gjithë të tjerët në të ardhmen. Me këtë mënyrë falja u nxuar me lutje për Moisinë, duke u anulluar çdo kërkesë për dënimin e tij me vdekje. Por, me gjithë këtë, ai mbeti aqë fort i përbuzur dhe në një mospër-

---

a) Moisiu.
b) D.m.th. të provokimit të Skënderbeut, kur e ftoi për dyluftim etj.
c) Trimëria e Skënderbeut paraqitet, pra, si mbinjerëzore.

fillje aqë të madhe, sa që Tirani zor se kujdesej edhe për ushqimin e tij.

Dibrani i mbante të gjitha pa u treguar në fytyrë, por nga brënda brenga të ndryshme po ia coptonin shpirtin dhe as hante, as flinte dot, sepse, si ndonjë gjykatës jo i padrejtë i gabimit të dikurshëm, që padit me shumë kudjes, ai e peshonte fare mirë peshën e rrezikut edhe të poshtërsisë së vet, aqë sa s'dinte ç'të bënte, ku të vinte e ç'të vendoste për jetën e vet. Më në fund, mendimi jo pa vënd i tij përfundoi në vendimin më të mirë në këtë mes: të linte Tiranin, i cili dinte të gjykonte vetëm nga përfundimi, por jo në bazë të arësyes, dhe t'i dorëzohej përsëri atdheut të fyer. Dhe një mall i ëmbël e plot dashuri i hyri në zëmër, që t'i qëndronte gjer në fund besës së të vetëvet, të cilën më parë e pat merituar pa të drejtë. Kështu ai, me anë të pendimit, sidomos kur e dinte se shpirtbutësia e Skënderbeut qëndronte shumë lart krimit të tij, shpresonte që të lante të pakën, në mos turpin e kobit, vetë kobin, dhe, veç kësaj, t'i merrte hakun edhe Tiranit mosmirënjohës. Pasi iu qetësua shpirti me këtë mendim që i dha karar, po përpiqej çdo ditë të gjënte ndonjë mënyrë e mundësi për t'ia krisur. Për këtë punë duhej sidomos nata. Dhe kështu u bë. Kur po merrte fund dita, ai dolli pa dijeninë e rojevet dhe tërë atë natë e ditën që pasoi e kaloi duke udhëtuar pa e ndalur kund rrugës, gjersa hyri në atë krahinë të Thrakës, e cila kufizohet me Maqedhoninë. Që këndej, me zëmër edhe më të qetë, vazhdoi rrugën që i mbetej dhe brënda pak ditëve u fut në Epir, duke marrë drejt për në rojën e vendosur në kryeportën e mbretërisë sonë, me qëllim që së andejmi të kalonte për tek Skënderbeu. Por dibranët, kur e panë me atë fytyrë të pikëlluar, s'u mbajtën dot dhe nga dëshira që u hyri për kapedanin e dikurshëm dhe për miqësinë me të ,duke shlyer nga mëndja se tradhëtari kish marrë nëpër këmbë çdo të drejtë hyjnore dhe njerëzore kundrejt atdheut, shokëvet dhe gjakut të vet, e pritën jo pa lot në sy, kështu që ai, një pjesë të madhe të asaj dite, e kaloi në mes të përqafimevet të pambaruara të ushtarëvet. Dhe kur u njoftua nga këta se Skënderbeu nuk ndodhej shumë larg tyre, e ndrroi mendimin për të vajtur në Krujë dhe mori rrugën për tek ai. Atë e shoqëruan shumica e rojës, me qëllim që ta nderonin më tepër dhe ta meritonte faljen më lehtë. Mbetej edhe pak ditë, kur, pasi bëri përpara me brez të mbështjellur, sipas zakonit të gjindjes, rreth qafës, takoi me Skënderbenë, që po shëtiste përpara çadrës. I pikëlluar sa s'ka, i ra përpara më gjunjë dhe, si ndonjë lutës, i kërkoi me lot në sy që ta falte dhe të mos i bënte gjë, jo se e meritonte, por për vetë bujarinë dhe njerëzinë e shpirtit të tij. Edhe të tjerët, që ishin bashkë me të, nuk ndënjën pa ia bërë këtë nder. Kastrioti e zuri prej dore dhe e porositi që të ngrihej menjëherë; i gatshëm për ta falur, i foli me shumë mirësi dhe, duke e përqafuar e puthur shpesh, ia hapi zëmrën krejt dhe u pajtua me të.

Unë nuk çuditem shumë që Skënderbeu e pranoi aqë shpejt pendimin e Moisiut, me gjithë se edhe kjo duhet shikuar me admirimin më të madh, gjersa ky kish vjellur kundër tij gjithë atë vrer urrejtjeje dhe padrejtësie, gjersa kish thurrur kundër kokës së tij, kundër lirisë së atdheut gjithë ato komplote; por çuditem që ai, me bujarinë e vet të pazakonshme dhe me një farë shpirtbutësie hyjnore më fort se sa

njerëzore, e fali aqë shpejt, sa që u miqësua me të vetëm me ta parë dhe me ta dëgjuar, ndërsa burravet s'u kish pushuar ende dhimbja për të vrarët, për gjakun e derdhur të të vetëvet dhe për plagët e freskëta. Dhe jo shumë ditë pas kësaj, u kujdesua që t'i ktheheshin Moisiut gjithë sa i qenë marrë qoftë në favor të arkës së shtetit, qoftë të ndara ndërmjet privatëvet, dhe ia vuri plotësisht në vënd, me simpatinë e vegjëlisë, gjithë nderin e mëparëshëm.

Me këtë maturi ai edhe vehtes i solli lavdi shumë të madhe, edhe atij ia fshiu fajin e turpin, duke shlyer nga mëndjet e njerëzvet çdo kujtim për veprën e tij faqezezë.

## MARIN BARLETI

prift shkodran

# «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT, PRINCIT TË EPIROTËVET»

### Libri i nëntë

Ndërsa këndej (a) atdheu, duke ndjekur shëmbëllën e urtë të prijësit të vet, i kishte harruar padrejtësitë që i qenë bërë dhe s'po i gëzohej dot Moisiut të rikthyer, kurse Skënderbeu kishte nxjerrë edhe urdhër që të mos e zinte kush në gojë atë ngjarje, andej (b) Tirani, i ndezur edhe më keq që i shpëtoi nga duart, ishte fort i mërzitur, sidomos kur mori vesh se ai u kthye përsëri në Epir. Kjo e fundit e bëri që ta akuzonte atëhere jo më për fatkeqësinë që pat në atë betejë të kërdishme për të vetët, por vetëm për pabesi, dhe shpesh e përsëriste duke thënë se ikja dhe rebelimi i tij, që ai u pat besuar me aqë mëndjelehtësi, paskëshin qënë një manevër e Skënderbeut,

Shumë mendime u çfaqën atëhere për nevojën e luftës dhe të shpagimit dhe për punët e Epirit, por prej tyre zotëroi ai që thoshte se duhej hequr krejt dorë për atë vit nga armët dhe se duhej pritur ndonjë rast i volitshëm e duhej luftuar me atë gjindje me tërë fuqitë e turqvet. Ky mendim u pranua me kënaqësi, sepse pëshpëriteshin disa lajme lufte nga Azia dhe Persia. Me gjithë këtë, në kufi u dërgua si roje, sadoqë jo shumë e madhe, një forcë, për të frenuar të pakën guximin e tepëruar të tanëvet nga plaçkitjet e zakonshme dhe për t'i u ndodhur, po të ish nevoja, sfetigradasvet dhe vëndevet fqinje.

Kastrioti gjithashtu, kur mori vesh nga Moisiu, si dhe nga zbulonjësit më të fundit, planet e Tiranit, e la më nj'anë për pak kohë kujdesin e luftës. Por, kur dëgjoi për ardhjen e forcavet të reja, zuri e mbajti, me një numur jo shumë të madh burrash që mblodhi nga të vetët, pusi për disa ditë; pritja veç i shkoi kot, sepse mbretërorët zunë vënd e qëndruan pranë Alhrias. Prandaj, pas masave të shuma që mori, duke lënë atje edhe Moisinë, u nis për në një vënd bregdetar që quhej Rodon (c), ku do të kalonte bashkë me të shoqen pjesën e verës që mbetej dhe ku shkoi edhe një pjesë të madhe të vjeshtës me gjueti dhe me dëfrime të tjera të këtij lloji. Nuk do

---

a) Nga ana jonë (= e Barletit), d.m.th. në Shqipëri.
b) Nga ana e tyre (= e turqvet).
c) Kepi Rodon, në bregdetin adriatik, në perëndim të Krujës.

të lë këtu në heshtje edhe atë që Skipion Afrikani, kapedan pa dyshim mbi kapedanë, kërkonte me të madhe nga prijësit e shquar, d.m.th. të përmbajturit e admirueshëm për t'i u shmangur qasjes jo vetëm të gruas së tjetër kujt, por edhe të gruas së vet, duke thënë se s'ka armik tjetër më të madh për fuqitë e shpirtit dhe të trupit se sa femra. Kështu ai, me shëmbëllën e vet, i detyronte ushtarët që të mos shkonin shpesh më shtëpi, duke thënë se trupi duhej frenuar me yerje [a] të paprera dhe me shtresa të ashpra për të shuar me lehtësi çdo zjarr epshesh. Dhe në kampin e Skënderbeut s'të zinte syri kurrë as gra të përdalura ushtërie, as ndonjë shënjë tjetër, siç ndodh zakonisht, fëlligështie të tillë; përkundrazi, atje ruhej një farë disipline e lashtë ndërmjet njerëzvet dhe një frikë perëndie e admirueshme me fjalë e me vepra. Me këto mënyra, ndoshta, u ruajt dhe u rrit për vjete me radhë me aqë lavdi e fatbardhësi mbretëria; me këto i bënë për vehte perënditë, që u jepnin pastaj aqë shumë zëmër dhe ua mprehnin aqë fort shpatat.

Gjatë kësaj kohe Moisiu, që s'i rrihej pa bërë çmos, gjersa edhe njollën e turpit të vet ta shlyente, edhe mosmirënjohjen e Tiranit ta dënonte, si shtoi forcat dhe dyfishoi po thuaj numurin e ushtarëvet, u muarr për ditë të tëra me shkretëtimin e visevet armike dhe me ngacmimin e rojevet të reja turke, duke bërë përpara herë ditën me forca të paka, herë natën fshehurazi me turmën pas. Me gjithë këtë, përveç ndonjë të vrari apo të kapuri në kohën e të kulloturit apo punësh të tjera të këtij lloji, nuk u bë asgjë që të meritonte për t'u përmëndur, sepse armiqtë s'guxonin të bënin këmbë përpara. Por, ndërsa Dibrani po përpiqej, si i thonë një fjale, me këmbë e duar për të shlyer turpin e vet, Hamzanë nuk e di se çfarë demoni e fat i zi po e nxirrte si trashëgimtar [b] të një pabesie aqë të madhe.

Këtu, ndërsa po shkruaj, shumë gjëra më shtien frikë dhe më ftojnë gati të hesht, sepse tmerohem të sjell ndër mënd dhe të zë në gojë ato krime shtëpijake dhe mosmirënjohjen e njerëzvet, aqë më tepër kur asgjë nga ato që thuhen për ikjen e tij nuk quhet e sigurtë. Persona të ndryshëm fusin këtu rrena të ndryshme dhe gjëra të shuma, që s'puqin gjëkundi po thuaj me të vërtetën. Prandaj unë atyre, si të pavlefshme për historinë dhe të papëlqyera për lexonjësit, do t'u heq vizë si me ndonjë furçëzë të ngjyer piktori, duke pranuar vetëm se, në dezertimin e Hamzës, u përdor ajo metoda e mëparëshme që përmëndëm edhe në rastin e Moisiut, metoda d.m.th. e nxitjes dhe e korruptimit me anë të lajmëtarëvet dhe qeveritarëvet të vëndevet fqinje. Veçanërisht me Hamzanë armiku s'e kishte të vështirë të binte më shpesh në bisedë dhe të vepronte me lajmëtarë të fshehtë, sepse ai, me mirëbërësinë e të ungjit, që s'i a duronte zëmra ta kishte për një kohë aqë të gjatë si njeri të thjeshtë pranë vehtes, ishte bërë zot në një krahinë jo sido të Epirit, pranë kufivet të turqvet. Por Tiranin, të zënë, siç thamë, me andrallat e Azisë, e shtyu për ta nxitur e ftuar atë pranë vehtes edhe një arësye tjetër jo e pabazuar, puna dmth. që besonte me të drejtë se, gjersa ai ishte

---

a) Nga folja yej kemi formuar këtë emër, për të përkthyer fjalën latine vigjiliae (= rojë nate, të ndënjurit pa gjumë natën).

b) pasardhës.

gjak princash dhe kish influencë të madhe në popull, të cilit i kish hyrë fort në zëmër, epirotët do ta pranonin shumë më lehtë se në rastin e Moisiut sundimin e tij, mjafton t'i shtrëngonte ndonjë rrezik qoftë edhe i vogël. Po këto gjëra u biseduan me anë të lajmëtarëvet edhe me Hamzanë dhe vlejtën shumë për të merituar besimin. Kështu lakmia e çmëndur për të mbretëruar i bën njerëzit jo vetëm të pabesë, por edhe mëndjelehtë. Por burri prej natyre dinak, që kish marrë mjaft mësime nga përfundimi i fatit të tjetër kujt, për të mos i lënë Otomanit ndonjë dyshim pabesie dhe për të mos patur rrezik për kokën e vet, mori me vehte si shokë të krimit gruan dhe fëmijët e vegjël, me qëllim që t'i a dorëzonte armikut si peng e garanci të shëndoshë të besës së vet.

Ikja e tij bëri një bujë shumë të madhe në vënd dhe shkaketoi një farë hutimi ndër njerëzit, që habiteshin për të gjitha dhe kërkonin të dinin shkakun e rebelimit jo vetëm sepse ai ishte nip i Skënderbeut, por edhe shok dhe bashkëpuntor i tij në mbretëri. I ungji, kur mori vesh ngjarjen, tha i mërzitur dhe duke rënkuar: «Kjo më mungonte mua ndër gjithë këto vuajtje dhe vështirësi të rënda, që të goditem edhe me armë të shtëpisë, dhe të brëndëshme. Kaqë e urryer, vallë, paska qënë kjo kokë? a) Kaqë keq i paskam shërbyer unë atdheut? Apo mos, ndoshta, për të folur më drejt, shkëlqimi i kurorës epirote është kaqë i çmueshëm? (b), Hamza i paska patur zili Moisiut; por, në mos më gabofshin mua perënditë, në mos më gaboftë drejtësia hyjnore dhe njerëzore, në mos më gënjeftë trimëria dhe besnikëria juaj, ai do ta ketë përsëri (c) zili».

Tanimë dimri kishte hyrë dhe dukej fare mirë se toka e çveshur nga kullotat si edhe koha e keqe kishin për ta penguar prej vetiu gatitjen dhe ardhjen e armiqvet. Prandaj Skënderbeu, duke arësyetuar me plot të drejtë se Hamza do të priste për planet e tij të reja stinën e pranverës, e solli familjen në Krujë dhe, me përjashtim të vizitavet që i bënte rojës dibrane dhe rojevet e zbulonjësvet të zakonshëm, me anë të të cilëvet gatitej për rreziqet që e prisnin, s'mendoi më as për mbledhje ushtarësh gjatë kësaj kohe, as për ndonjë gatitje tjetër luftarake. Kështu e kaloi dimrin.

Otomanit Hamza i bëri përshtypje jo aqë kur ai e pa, se sa pastaj, kur e dëgjoi, kur nga fjalët dhe nga urtësia e rëndësia e mendimevet dolli mirë në dritë dhe spikati trimëria dhe përvoja luftarake e këtij burri, i cili, si shtat shkurtër që ishte dhe me një trup e fytyrë jo për t'u adhuruar, nuk kish veçse me fjalë t'i tregonte të mirat e padukëshme të shpirtit dhe virtutet që fshiheshin brënda. Me të vërtetë, ai ishte me zëmër fort trime dhe me mëndje të mprehtë e të lartë, i papërtuëshëm si askush, dhe sa i njerëzishëm, aqë dhe bujar, veti këto që janë zakonisht hapat e para drejt lavdisë për burrat që lakmojnë pushtetin dhe duan të fitojnë zëmrat e njerëzvet. Ai, çdo gjë që kish qoftë nga e djathta e vet dhe nga fati i luftës, qoftë nga mirëbërsia e të ungjit, ua ndante ushtarëvet dhe miqvet. I begenisur në të folur dhe i

---

a) Koka ime, unë.

b) Pyetjet janë baras me pohime të fuqishme. Barleti do të thotë se të gjitha këto tradhëti kanë ngjarë nga lakmia për kurorën shqiptare.

c) Kur të pendohet, do ta quajë përsëri të lumtur, që ndodhet në gji të atdheut

gatshëm për të shërbyer, ai ishte nga ana tjetër edhe një shtijak jo i pazoti, kur ia donte puna.

Kështu ai, me këto dhunti, u kish ngjallur të gjithëvet në zëmër ndjenjën e një besimi dhe mirëdashjeje të madhe për të, aqë sa, pas Skënderbeut, ai zinte vendin e parë për dashurinë dhe respektin e popullit. Ka madje edhe nga ata që thonë se shumë herë disa nga njerëzit e vet ia patën shtënë në vesh të ungjit të dyshonte për karakterin e këtij burri, por ai s'u zuri besë dhe as i dha rëndësi kësaj pune. Por, kur më në fund i shpunë lajmin e rebelimit dhe të arratisë, marr vesh se Skënderbeu e besoi më lehtë se sa kish bërë për Moisinë, duke mbajtur parasysh karakterin e këtij njeriu, që të tjerët e patën njohur më mirë se ai. Më në fund, ai nuk ia çau veshët mbretit me zotime të kota dhe me mburrje të fryra, siç kish bërë Moisiu; përkundrazi, duke e nxjerrë vehten të larë për dezertim pothuajse vetëm me arësye dhe duke patur për qëllim që fjala e tij të mos dukej e zbrazur, as e trilluar, thonë se foli kështu: «Sikur të lejohej të përmëndnim padrejtësitë tona të vjetra dhe gabimin tonë të dikurshëm kundër Jush, atëhere do të mendohej se ne kemi ardhur tani tek ti, o Mehmet, më fort për t'u ndëshkuar, se sa për të shpresuar për ndonjë nder apo mbretëri. Me të vërtetë, a mund të kish gjë më të rëndë për t'u bërë kundër pushtetit otoman, se ajo që u bë, siç e patë, dikur nga ne, në kohën e luftës hungareze, dhe jo me një qëndrim prej armiku të vërtetë, por të ulët e kriminal? Me një pabesi që s'kish të mbaruar, me mua përkrahës e shok në të gjitha planet, atëhere edhe ushtëria juaj u tradhëtua pranë Moravës, edhe Epiri u rrëmbye me anë të një mashtrimi aqë të kobshëm dhe që andej lindën pastaj shkaqet për gjithë ato të zeza dhe për tërë atë gjak të derdhur. Unë s'dua të mbroj vehten, por vetëm të çfaq pendimin tim, dhe sigurisht, frika ime në këtë rast do të ishte pa vënd, një dyshim i kotë përpara mbretit më të urtë dhe më zëmërgjerë, sidomos kur mua më gaboi, ndoshta, atëhere mosha ime djaloshare, e rrëmbyer për të keq të vet, dhe zëmra që s'i qëndron dot sa duhet mendimit. Ne i besuam (a) ungjit, për shumë gjëra edhe pa ditur gjë. Të joshur nga lakmia e mbretërimit, smundje kjo e veçantë për atë moshë, ne ju lamë ju dhe shkuam pas tij, duke i zënë besë me një mëndjelehtësi të tepëruar. Por, kur njëkohësisht me moshën na erdhi edhe mëndja, ne e kuptuam pabesinë e heshtur të ungjit dhe unë e mora vesh se ai dezertimi im nga ju ka qënë më tepër i dëmëshëm për mua vetë se sa për tjetër kënd. Skënderbeu e rifitoi dhe e rriti pushtetin e vet, por jo pa mund e ndihmë të madhe nga ne. Për një kohë të gjatë pritëm që të na jepte, në mos pjesën e të drejtavet stërgjyshore dhe atërore, të pakën një farë shpërblimi për djersën e rreziqet aqë të mbëdha. Jo shumë kohë pas kësaj ai u martua e gjeti trashëgimtarin e ri që kërkonte, pasardhësin e ri të fronit. Neve, për të mos na lënë krejt si njerës të thjeshtë, na caktoi nga turpi i njerëzisë një çip për dy para të Epirit, ku të hiqnim e të bënim një jetë për faqe të zezë, ndërsa ai mbante në dorë gjithëçka tjetër. Zor e kisha ta mbaja vehten e ta përtypnja atë turp, por rrethanat dhe karakteri i çfrenuar i atij burri më shtrënguan të fshinja

(a) Hamza e përgjithëson qëndrimin e vet, sikur të fliste në emër të gjithë të tjerëvet.

çdo gjë në zëmër e të mos flisnja, nga frika se mos më padiste për të dyshimtë dhe më dërmonte, ashtu siç ia bëri pak kohë Gjergj Stresit, birit të motrës së vet, të cilin, pasi e paditi për krime të trilluara, e çveshi po thuaj nga çdo pushtet.

Unë do të kisha ardhur me gjithë qef tek ti, do ta kisha lënë ungjin bukëshkalë bashkë me ndyrësitë e pushtetit të fëlliqur të tij, por s'më linte kujtimi i atij rebelimi të dikurshëm dhe i sa e sa padrejtësive të tjera. Tani, më në fund, me ndihmën e perëndivet, kam ardhur shumë i gëzuar, sipas zotimevet dhe besës që më ke dhënë. Sa ma dhe shënjën, sa më grishe për atë që prej kohësh mendonja, vrapova me të katra. Nuk u vonova, nuk prita, si Moisiu pak më parë, as fatkeqësitë e Skënderbeut, as mbarësitë e tua; për ndryshe, me plot të drejtë do të mund të mendohej edhe për mua se kam vështruar më fort, për shkak të ndonjë frike apo rreziku që më kërcënohej, të siguroj interesat e mia se sa të përqafoj vullnetin tënd. Më në fund, ne s'kemi lënë vënd për dyshim nga ana jote, as shkak kthimi nga ne për në Epir. Ja, Mehmet, këtu i ke pengjet e besnikërisë së përjetëshme, lidhjet e pakëputura të zëmrës sonë, gjënë tonë më të shtrënjtë dhe më të dashur (a) nga ato që natyra mund t'u dhurojë njerëzvet gjatë gjithë jetës së tyre. Ja, ty t'i kemi sjellë këto, që u desh t'ia shkulim armikut nga duart, me qëllim që të mos mbetet më as pikë dyshimi dhe ta kesh të patundur besën tonë. Tjetër gjë s'kemi sjellë, sepse, edhe sikur të na ish e mundur t'i mblidhnim të gjitha me qetësi edhe pa frikë, s'kish si të tregonim ne, në një punë aqë të ngutëshme dhe në një ikje aqë të fshehtë, ndonjë kujdes për rraqe. Pastaj, s'di se ç'turp do të ish të sillnim, tek ti sidomos, mbret aqë shumë i pasur, ndonjë fundrinë të mjerimit tonë të dikurshëm. Përveç besës, e vetmja që duhej të të jepnim, ne s'kemi sigurisht gjë tjetër më të madhe. Dhe në rast se ti dëshiron nga ne ndonjë lidhje më të sigurtë, unë jam gati ta pranoj atë që do të caktosh ti, që do të vendosësh vetë, sepse ne s'kemi ardhur këtu që të japim urdhëra, por që të marrim. Ne nuk zotohemi që t'i japim fund luftës me t'im ungj dhe të dërmojmë kryelartësinë epirote me pesëmbëdhjetë mijë njerëz. Si dëshmi, le të jetë fati i zi i Ali Pashës dhe i të tjerëvet, si edhe fitorja para pak kohe e Sebaljas, e rallë dhe jo e papërgjakur. Nga ne nuk do të mungojë sigurisht shërbimi i kujdesëshëm dhe besnik; sa për të tjerat, që kanë të bëjnë me përfundimin e kësaj pune dhe me shpagimin e padrejtësivet të tua, kryezotrit nuk presin nga shërbëtori, as ti, mjeshtër i pashoq i luftës, nuk i pret këshillat nga një njeri i parrahur».

Fjala e Hamzës s'kish si t'i dukej Otomanit e kurdisur, sepse ai thoshte shumë gjëra të vërteta dhe vërtetësia e të thënavet dukej e qart si drita nga vetë puna që solli përpara Tiranit së bashku me fëmijët që s'dinin gjë, gruan. Disa thonë se ajo u hoq me përdhunë prej tij nga Epiri, disa të tjerë se iu ngjit me dëshirën e vet si shok i arratisë, kur ai i tregoi fshehurazi se Tirani i kish premtuar mbretërinë e Epirit. Me të vërtetë (b), lakmia për të mbretëruar është e përbashkët për të dy sekset. Prandaj Barbari, pasi ia pranoi dhe lavdëroi vullnetin, caktoi para së gjithash për të të ardhura të nderuara. Sa për punën e luftës, nuk dha atëhere asnjë përgjigje, gjersa të vendoste,

(a) Fëmijët dhe gruan.

(b) Barleti, pra, pranon kështu versionin e dytë.

si zakonisht, me purpuratët, sepse kërdia e re e Belgradit a) ua kishte thyer atyre edhe zëmrën, edhe fuqinë; S'qe parë ndonjëherë që Mehmeti të kishte një pikëllim të tillë si tani nga asnjë kërdi, sepse shpirti krenar i tij digjej ditë e natë nga dëshira për shpagim, por edhe kish frikë e ish në ankth për fatin që kish provuar e s'i kish ecur. Dhe prandaj, sipas mendimit të të gjithëvet, e shtynë pa ndonjë zor luftën hungareze për më vonë dhe vendosën që të kërkonin shpagim për atë turp të tyre vetëm nga Epiri, gjersa s'kish mundësi të kujdeseshin njëkohësisht për të dy luftrat; dhe me të vërtetë, këndej b) Hamza thoshte se kish nevojë për një ushtëri të shënuar, andej c) forcat hungareze dhe trimëria e sprovuar sa e sa herë e atyre popullsive kërkonte gatitje shumë të mbëdha. Rasti pastaj që jepte Hamza u gjet me vënd që të mos lihej për më vonë. Duke e mbajtur, pra, atë si një shok që u jepte udhë pothuaj të gjitha planevet të veta, nxori dhe shpalli një urdhër për t'u mbledhur pesëdhjetë mijë ushtarë. Otomani, nga dëshira për t'i dhënë fund luftës në Epir dhe për t'u shpaguar për dëmet që kishin patur prej saj, s'do të kish thënë «jo» edhe për më shumë, po t'i kërkoheshin.

Me këtë gatitje dolli pranvera dhe po vinte me vrap vapa përvëlonjëse e verës, për të zgajtur trupat e ushtarëvet. Kur u bënë gati të gjitha, Tirani, me këmbënguljen e paprerë dhe të Hamzës, i nisi njerëzit, pasi ua mori mëntë me zotime të shuma dhe pasi u dha këshilla instruktive. Pashës së Romës së re, i cili e kish emrin Isaak, i u besua kujdesi kryesor i ushtërisë dhe komanda e përgjithëshme, pa i ardhur aspak rëndë Hamzës. Por megjithë këtë edhe këtij, që të mos mbetej pa ndonjë gradë e komandë, i u caktuan nga numuri i mësipërmë pesë mijë njerëz.

Lajmi i këtaj gatitjeje nuk erdhi pa ndonjë mërzitje dhe frikë për tanët, veçanërisht për rojën dibrane; përkundrazi, çështja u shoshit, siç ndodh, në shumë mbledhje ushtarake: me ç'mënyrë duhej pritur e bërë zap një armik aqë i madh? Me anë pritash? Me përleshje të ushtërivet? Apo mos duhej kërkuar përfundimi i asaj lufte me anë të ndonjë manovrimi gabonjës?

Ajo që e shtonte edhe më tepër frikën, ishte puna që shikonin se, ndërsa që andej lajmet po vinin çdo ditë e më të dëndura, këndej, nga ana e të vetëvet, s'po gatitej ende ndonjë ushtëri, ndonjë forcë mbrojtjeje përpara një së keqeje aqë të dukëshme dhe një rreziku po thuaj fare të afërt. Me të vërtetë, Skënderbeut në fillim nuk i bëri sa duhet përshtypje lajmi i përhapur, për arësye sidomos se mendonte që Mehmeti s'kish për ta lënë kurrë më nj'anë turpin hungarez, duke e kthyer mërinë e tij kundër Epirit. Megjithë këtë, i shqetësuar, ai dërgoi zbulonjës dhe po përpiqej me shumë kujdes që të nxirrte, me sa ish e mundur në atë poterë, të vërtetën në shesh për planet e reja që duheshin ndryshuar. Por, kur me mënyra të shuma dhe sidomos me anë të të arratisurvet, që vinin, ngjarja u vërtetua dhe u përhap për të gjithë, kur u muarrë pastaj lajmet për numurin dhe cilësinë e armiqvet që po vinin, dhe mbi të gjitha, se bashkë me atë ushtëri ishte

---

a) Është fjala për disfatën që pësoi Mehmeti II para Belgradit hungarez më 1456.
b) D.m.th. në Shqipëri.
c) Në Hungari.

Hamza, të cilin Tirani me nderime ia kish rekomanduar Isaak Pashës që t'i jepte pushtetin e Epirit në dorë, atëhere s'e zgjati, por thirri menjëherë, si me të dhënë të shënjës, një ushtëri të pashoqe. Njëkohësisht Skënderbeu thirri bashkë me ushtërinë edhe purpuratët e të gjithë vëndevet, bujarët dhe disa dibranë, si shokë dhe këshilltarë. Të gjithë u mblodhën në Dibër të poshtëme, në kampin e zakonshëm. Atje u ndodh gjithashtu edhe Moisiu bashkë me disa nga të parisë dhe më fisnikët e rojës, me qëllim që të dëgjonte vendimin për atë çështje. Edhe shumë të tjerë, vullnetarë e të rinj të armatosur nga të gjithë vëndet, po vraponin atje vetëm nga dëshira, si zakonisht, për plaçkë. Dhe kështu u bë sa çel e mbyll sytë një ushtëri e shënuar, e barabartë, ndoshta, me atë të armikut, po t'i shikosh trimërinë, e pabarabartë, po t'i shikosh numurin. Turma guximtare dhe ushtarët e pangopur, si ta kishin dërmuar armikun, po i ndanin ndërmjet tyre lavdet e plaçkën, po jepnin zotime dhe krenoheshin me të madhe për trimërinë dhe besën e vet, po vuanin që armiku po vonohej tepër e thonin se duhej nisur, se u duhej dalë përpara atyre me vendosmëri, para se të arrinin. Ata s'i trëmbte as numuri i ushtarëvet e lajmi se po vinin, as emri i tmeruar i Pashës. Sebalian e kishin harruar dhe plagët, që zor t'u qenë mbyllur gjer atëhere, s'po i mendonin më.

Me këtë mënyrë fitorja para pak kohe mbi Moisinë apo, çka unë besoj më fort, kërdia dhe turpi i tyre pranë Belgradit hungarez, që kurrë s'mund të lihen në heshtje, u kishin dhënë zëmër njerëzvet dhe njeri Belgrad ua kish shlyer nga mëndja tjetrin. Me gjithë këtë të gjithë po prisnin fjalën dhe mendimin e kapedanit, i cili, duke arësyetuar se ia zjarr i të vetëvet duhej ndaluar krejtësisht, nguli për pak kohë sytë përdhe dhe me një fytyrë që të fliste më shumë vetë, si të bluante ndonjë gjë të madhe në mëndje, u foli atyre kështu për fuqitë e veta dhe për madhësinë e rrezikut:

«Ndërmjet gjithë gjëravet të tjera, që perënditë kanë lënë për të munduar e mbajtur në ankth zëmrat e njerëzvet, në një larmi kaqë të madhe të gjëravet njerëzore, ne shikojmë, o ushtarë, si më kryesoret këto të dyja: shpresën dhe frikën. Ajo është më e qeshur dhe me një natyrë më të lartë, që të mos them më të lehtë; kjo është më e urtë dhe më pak e përgjakur, sepse, me gjithë që i zvarit pakëzë dëshirat e njerëzvet, e ka zakon më në fund të kujdeset për to dhe t'i rregullojë si jo më mirë. Që këndej ka rrjedhur edhe mundësia që ne të dëgjojmë (a), se kapedanët e vjetër, që ia kishin frikën çdo gjëje, fitonin zakonisht më mirë se ata që s'trëmbeshin për asgjë. Që këndej ai fenikasi, (b) me emër, Kuint Fabin, që të vetët e pandehnin të ngathët dhe tepër frikaman, e quante armikun më të rrezikshëm për të, kurse Terenc Varronin më tepër të rrezikshëm për atdheun dhe për popullin romak.

Por për ç'arësye e kemi quajtur ne frikë, me një mënyrë kaqë të pazakontë dhe dorështrënguar, atë që do të duhej ta thërrisnin me emrin më të veçantë: urtësi? Thirreni veç si t'ju vijë mbarë, kështu apo ashtu, unë s'e vë edhe shumë në diskutim. Vetëm një gjë s'mund

---

(a) Kuptohet: të thuhet

(b) Hanibali.

të mohojë kush, se që andej e ka burimin disiplina e lashtë, rreptësia e vjetër e ushtërisë, e cila ngroh dhe ushqen edhe vetë shpresën dhe kurrë s'vepron në tym, por të bën t'i mbash sytë katër përpara, prapa dhe anash dhe e peshon me të njëjtin kandar të ardhmen dhe të tashmen. Tani mund ta kuptoni fare mirë se ku rreh fjala jonë kaqë frenonjëse dhe me vënd. Unë kam dashur që, përpara se të vë në zbatim ndonjë mënyrë të re në këtë luftë, të flas më parë me ju dhe të di mirë vullnetin e seicilit, kështu që ose unë të vij pas mëndjes suaj, ose ju pas simes, (siç ka ndodhur gjithmonë me ne). Ju e dëgjuat, e dëgjuat me veshët tuaj se çfarë ngjarjesh tronditëse dhe çfarë luftrash po gatiten kundër nesh. Ja, Pasha i Romës së re po na troket te dera me gjithë lulen e Evropës dhe fuqinë e mbretërisë otomane. Mua s'më mungon guximi, ashtu si s'më ka munguar kurrë, që ta provoj në çdo rast fatin me të dhe jo pa lavdinë tuaj; por unë kujtoj se, kundër një armiku kaqë të madh, duhet të shtiem në punë më fort urtësinë dhe mënçurinë se sa vrullin dhe zjarrin e zakonshëm të zëmrës.

Kërdia që la nam e Ali Pashës, gjithë fitoret e shënuara gjer më sot, guximi i fituar dhe i përforcuar në gjithë ato suksese, na bindin se ne jemi të zotët për t'i bërë ballë sheshit dhunës me forcat tona dhe zëmrat tona. Por luftravet s'u dihet, ato janë të paqëndruëshme dhe fatit kurrë s'ja ka njohur kush mirë natyrën. Ai i bën burrat e urtë që herë t'i harrojnë të gjitha, herë t'u kenë frikën. Askujt nuk i përket me mënyrë të veçantë, askujt s'i a kanë lënë trashëgim që të fitojë nga hera; gjithëmonë, për plane të reja, duhen rrugë të reja dhe as që mund të zotohesh se, me që fitove dje, do të zësh plaçkë edhe sot.(a). Fitorja është një mysafire që kthen sa këtu atje, që s'ka banesë të vetën. Me gjithë që ajo fitohej dhe mbahej sidomos me anë të trimërisë dhe të urtësisë, prapësëprapi më të shumën e herës, pasi ta kesh kryer çdo gjë me kujdes e urtësi, shumë rëndësi ka gjithashtu edhe fati dhe disa rrethana të tjera.

Unë e mbaj mënd se më parë nga ushtarët kërkonja vetëm trimëri, duke lënë më nj'anë me mospërfillje çdo shkak të jashtëm, dhe se juve ju zotohesha me bindjen më të patundur për gjithë të mirat që sjell fati, po të më jepnit fjalën për guximin tuaj krenar. Por ajo kërdia jonë e Belgradit, të cilën e kujtoj dhe do ta kujtoj gjithëmonë me tmerr, i ka ndryshuar shumë mendimet e mia dhe më ka bërë që t'i çmoj me një mënyrë fare të ndryshme ngjarjet njerëzore dhe paqëndrueshmërinë e fatit. Ç'do të ndodhte, sikur ajo ditë të ishte më e gjatë, apo sikur Sebalia të kish patur më tepër zëmër? A nuk do të shëmbej Epiri nga themelet? Ne shpëtuam atëhere më fort nga të epërmit (b) se sa nga ne vetë. Të shpërndarë, të plagosur, të rraskapitur ishim ne që po mbaronim nga uria dhe etja e paparë ndonjëherë. Ç'mbetej tjetër, veç se t'ia jepnin të këputur duart fitimtarit për të na i lidhur? Na mbrojti nata, na mbrojti mbi të gjitha Zoti, që ua mori atyre mëntë dhe fuqinë dhe na dha neve mundësinë për të ikur dhe për të marrë frymë. Në shumë vise vëndi ishte lehtë të dëmtohej; fshatarët ishin të shpërndarë kudo, pa ditur gjë për fatin tonë: plaçka priste, si të thuash, fitimtarin; por ai asgjë nuk rrëmbeu.

(a) Do të fitosh edhe sot.
(b) Nga perënditë.

asgjë nuk mori, sepse kishte shumë më tepër hallin për nderin që fitoi dhe kishte frikë, ndoshta, nga ata që vetë i trëmbeshin atij shumë.

Unë nuk i them këto për të trëmbur ndonjë nga ju, por më fort që t'ju këshilloj dhe të këshillohem me ju se me ç'mënyrë duhet të bëjmë që këto ndërmarrje kaqë të mbëdha të dështojnë dhe të dërmohen nga ne, se me ç'mënyrë duhet të kërkojmë ndonjë fitore të shënuar, pa e paguar me gjakun dhe me gjënë tuaj. Numuri i armiqvet është shumë i madh dhe kurrë gjer më sot s'është parë më i madh në Epir, veçse kur ka qënë puna për rrethim qytetesh. [a] Në qoftë se ne e presim atë me flamuj të ngulur në fushë të hapët, përfundimi i luftës mbetet i dyshimtë [b]. Por zëmër, zëmër! Puna mund të na shkojë mbarë dhe ashtu siç na e do zëmra ne. Në këtë rast, mos u vërtetoftë fjala ime, por s'ka dyshim se do të bini, do të bini shumë përpara se një ushtëri kaqë e madhe t'ju shtrijë duart e çarmatosur e të bëjë para jush rrëfimin e fundit [c]. Fitorja do të jetë gatuar me lotë dhe pikëllimi për mundësin s'do të jetë shumë i ndryshëm nga ai i të mundurit. Mos ramë pak pranë Belgradit? Mos duhet vënë vallë në vënd ajo humbje me të njëjtën mënyrë? Sa ushtarë në lule të moshës, që me zor do të mund t'i kemi përsëri pas shumë vjetësh, sa burra nga më trimat u vranë atje? A nuk do të shuhej pa tjetër menjëherë Epiri, po të ishte se ne kërkonim, me një plan kaqë të guximshëm [d], vetëm fitore lavdiplote? Duhet, pra, që ne të luftojmë sot me një mënyrë që të jemi në gjëndje të luftojmë edhe nesër dhe s'mund t'i bësh në këtë mes llogaritë njësoj për vehte dhe për armiqtë: Për Tiranin është më e vogël humbja, çmohen më pak dyzet e pesëdhjetë mijë të vrarë se sa për mua njëqind nga ju. Jemi të pakë, prandaj duhet ta ruajmë me kujdesin më të madh vehten, dhe, në mos e bëfshim këtë nga meraku për kokën tonë, ta bëjmë të pakën për hir të gravet e të fëmijëvet, jeta dhe liria e të cilëvet varet vetëm nga jeta juaj.

Unë e di numurin sa jeni, i njoh fytyrat dhe emrat e të gjithëvet, një për një, dhe kjo më bën që të kujdesem e të jem në hall më tepër për shpëtimin tuaj. Me gjithë këtë, unë nuk do ta mohonja se duhej përballuar fare sheshit dhe sy ndër sy fati i kësaj ndeshjeje, sikur të kishim mundësi që t'i jepnim fund luftës me Otomanin vetëm me këtë betejë; unë, sikur të kishim shpresë për ndonjë mbarim të vuajtjevet dhe çfilitjevet tona, do ta vinja vetë me gjithë qef në rrezik kokën time bashkë me trupin tuaj, për t'u siguruar pasardhësvet qetësinë dhe paqen e përherëshme. Por armiku ngrihet gjithëmonë mbi ne me forca të reja, luftra ngahera të reja na presin. Isaakut të perënduar një tjetër Isaak do t'ia zërë vëndin. Ne do të derdhim djerse nga hera në luftra të reja, do të rrethohemi nga rreziqe të reja. Për këtë, me ç'më duket, është destinuar Epiri, për këtë kanë lindur zverku dhe koka jonë. Prandaj duhet ta mbledhim mirë mëndjen, të jemi nikoqirë me fuqitë tona, ta ndajmë pasurinë e trashëguar me mënyrë

---

(a) Skënderbeut i kujtohet, ndoshta, mbi të gjithë rrethimi i Krujës nga Murati.

(b) Kuptohet: «për ne».

(c) Të kërkojë falje për jetën e vet, të pranojë se u mund.

(d) Dmth. me luftë në fushë të hapët, siç e tha më lart.

që të kemi ngahera mundësi t'u a lajmë borxhin kreditorëvet (a) që na mbijnë çdo ditë përpara. Me gjithë këtë, edhe këtyre do t'u japë fund perëndia. As të mirat, as të këqiat s'janë të përherëshme për njerëzit. Do të merrni edhe ju frymë dikur. Armikut do t'i vështiren tërë këto ndërmarrje të kota dhe do të heqë më në fund dorë nga urrejtja e vazhduar, ndërsa ju do t'ju kënaqë atëhere kujtimi i gjithë këtyre mundimeve dhe rreziqeve.

Tani le të vazhdoj, siç më takon, mendimin tim. E kisha fjalën për fitoren e pavënd e të dëmshme. Çdo të ndodhë, sikur të mundemi? Ku mbetet shpresë më për mbrojtje? Me ç'mënyrë do të kemi ndihmë? Mos vallë armiku i përgjakur dhe fitorja e tërbuar (b) do të presë, gjersa ne të ripërtërijmë forcat e të sulemi me ushtëri të re? Do të na sulmojë, s'do të na ndahet gje në pikën e fundit dhe, pasi të na ketë dërmuar ne, do t'u kthehet pastaj qytetevet e krahinës së pambrojtur, për të çfryrë tërbimin e vet gjer në fund. Dikush nga ju do të thotë, ndoshta, se ardhja e tyre duhet pritur me anë pusish, jo me luftë sheshit. Edhe unë këtë mendim kam, por, sa për kohën, mendoj ndryshe nga ju. Unë jam i mëndjes se ata duhen futur në kurth atëhere, kur s'do ta prisnin, kur, të çfrenuar pa masë nga ndonjë fitore, s'do të kishim më asnjë frikë për kurth. Tani ata, me mësimet që kanë marrë nga ç'kanë parë ndër të tjerët dhe nga ç'kanë pësuar vetë, po vinë nga Kostandinopoja me një dyshim të parreshtur për këtë dhe me sytë katër që me kohë. Veç kësaj, ata kanë me vehte edhe nipin e mallkuar e murtajën e shtëpisë, i cili do t'i mësojë si duhet t'i parashikojnë dhe t'u ruhen pusivet, që ai vetë u ngrinte dikur bashkë me ne. Është nevoja, pra, që ne të ngjitemi në majën më të lartë të urtësisë, të një urtësie që s'është parë ndonjëherë, të mendojmë se me ç'mënyrë edhe vendin ta shpëtojmë nga rreziku, edhe lavdinë e mëparëshme dhe emrin e madh, që kemi gjer më sot nga sa e sa vepra trimërore, ta ruajmë dhe ta rritim edhe më me ndonjë fitore të shënuar e të papërgjakur, gjë që ndodh rrallë. Me gjithë këtë, ky mendim neve do të na shkrepë në kohën e ditën, kur ta kemi armikun para syvet. Tani, me qëllim që fjala jonë të arrijë atje ku synon, i duhet hequr para së gjithash armikut çdo rast tërbimi dhe fitoreje, duhen shpënë në vënde të siguruara njerëzit e çdo moshe dhe seksi, duhen siguruar gjithashtu qytetet me përforcime trupash e me ushqime për çdo rast të papritur të fatit. Veç kësaj, kush ia di planet e fshehta Tiranit? A thua se ai, që prej kohësh po digjet për këtë shpagim dhe për gjakun epirot, nuk do të vijë prapa, pas Pashës? Unë besoj se, ndoshta, po dhe kam frikë për më shumë gjëra nga ç'duhet. Është mirë ta kemi të gjithë këtë frikë, që të mos trëmbemi pastaj për asgjë.

Në qoftë se ne do të tregojmë një kujdes të tillë për vëndin tonë, në qoftë se nëpër fusha s'do të ketë asnjë gjë nga ato që begatojnë dhe ushqejnë njerëzit nëpër qytete, që i kallin datën armikut e ne na shpëtojnë nga halli që të mendojmë për to, ne do të dalim pa dyshim fitimtarë. Dhe atëhere unë, po qe se ju do të veproni me armët e mëndjen tuaj sipas vullnetit tim, do t'jua lë armikun në

(a) Dmth. t'u japim përgjigjen e merituar armiqvet, që kujtoinë se kanë të drejta mbi Shqipërinë.
(b) D.m.th. «Armiku i tërbuar nga fitorja».

dorë, për ta ngritur me nge brënda murevet, dhe emrin e mëndjemprehtësinë epirote do ta bëj sot, me ndihmën e perëndivet, për racën e turqvet më të tmeruar nga ç'mbahet, ndoshta, mënt që prej stërgjyshërvet tanë. S'dua t'i bëj qefin vehtes, as juve, por, në qoftë se mund të zotohesh për diçka në punët njerëzore, unë ju zotohem e i marr përsipër këto që thashë. Me gjithë këtë, mendoj se këto është më mirë të bëhen se sa të thuhen me fjalë. Ndërkaqë, le të mos e humbasim kohën kot nga dëshira për të folur me fjalë të zbrazëta, se për ushtarin s'ka humbje më të madhe; le t'u përvishemi të gjithë me radhë detyravet që kemi seicili për të forcuar qytetet e për të pritur armikun. Unë nuk u jap asnjë urdhër të tjerëvet përpara se t'i a jap më parë vehtes. Nga ana tjetër, nuk kundërshtoj e nuk quaj të pavlerë asnjë send që do të çmohej se do të ishte për dobinë dhe nderin e të gjithëvet».

Këtë fjalë, që mori fund me kulmin e heshtjes dhe të vëmëndjes së të gjithëvet, Tanushi dhe Vranakonti, të cilët kishin kohë që po e ndiqnin tërë veshë e mënt, e shoqëruan me lavdërimet më të mëdha para të pranishmëvet, duke u ngritur më këmbë dhe duke thënë se Skënderbeu i kishte argumentuar të gjitha çështjet me një saktësi aqë të plotë, se mëndja dhe urtësia e tij hyjnore i kishte shoshitur ato aqë mirë, sa që s'mbetej më vënd për ndonjë tjetër as të mendonte, as të shtronte diçka që të synonte në të mirën e përbashkët apo vehtiake. Turmës gjithashtu i pushoi tërë ai zjarr dhe ajo kaloi nga guximi i çfrenuar në një farë frike, që të bën të ruhesh fort. Disa madje i kërkonin hapur kapedanit dhe i luteshin që t'i çfaqte planet e veta, se me ç'mënyrë kish vendosur t'i jepte fund luftës me armikun. Por ai, duke vënë buzën në gaz, u thoshte se për të do të ishte mjaft, po të kishin besim tek ai, se ai ndodhej në të njëjtat rrethana me ta dhe se zotimet e tij nuk vlenin përpara ligjevet dhe fuqisë së fatit.

Ndërkaqë purpuratët, pasi u caktuan vëndet dhe u ndanë detyrat sipas urdhërit të Skënderbeut, po rendnin në të katër anët, tërë zjarr e me shpejtësinë më të madhe, duke vendosur nëpër qytetet forcat ushtarake që u qenë dorëzuar dhe duke grumbulluar ushqimet e sendet e tjera që u duheshin për to. Kjo gjë u bë shkak për një farë vonese, sepse gruri s'ishte mbledhur ende i gjithë nëpër fusha. Si rrjedhim, në kohën që lajmi për ardhjen e armiqvet po pritej nga dita në ditë dhe kur ishte nevoja për një farë shpëtimi të ngutur, u hodhën në atë punë fshatarë e ushtarë së bashku dhe, pasi e korrën, e shpunë të gjithë brënda murevet, një pjesë të spastruar, një pjesë me byk e kashtë bashkë. Me këtë mënyrë u muarrë më së miri masat kudo për luftëtarët dhe për sigurimin e ushqimevet për shumë muaj.

Skënderbeu, pasi ia la ushtërinë që mbeti (a) në kujdes Moisiut, për më se tri ditë u ndodh në Krujë për punë të ndryshme, sidomos për të sjellë nga Petralba gruan dhe fëmijët. Pas kësaj u kthye përsëri në Dibër dhe, siç i thonë fjalës, me veshët përpjetë dhe me një kujdes të pafjetur, po priste natë e ditë ardhjen e armiqvet. Më në fund ushtëria armike, pasi kaloi pjesën më të madhe të Maqedhonisë, po hynte tani në Epir me zbulonjësit gjithëkund përpara për të mos lënë vënd pa gjurmuar nga frika se mos ushtarët, po të mos ruheshin, binin në kurthin e pritavet të zakonshme, të gatitura nga armiku. Unë

(a) D.m.th. pas forcavet ushtarake që muarën me vehte purpuratët dhe të ndonjë numuri ushtarësh që do të kish marrë me vehte Skënderbeu.

kam marrë vesh madje se Hamza, i cili e mbante mirë parasysh këtë gjë, e kishte ndaluar pothuaj se për gjithëmonë udhëtimin natën, duke thënë se ungji s'kish për ta pritur kurrë një armik aqë të madh ditën dhe sheshit, por se do të luftonte ashtu siç e kish zakon, natën dhe duke shtënë në punë dhelpërinë.

Skënderbeu, megjithëse ishte me kohë gati që, po ta shikonte në të mirë të punës, të ikënte, me gjithë këtë s'lojti që andej përpara se ta ndjente armikun mjaft afër dhe të shquante pothuaj zhurmën e pluhurin, që ai bënte duke ardhur. Atëhere, pasi i mblodhi të gjithë dhe vuri përpara flamujt, i lëshoi vënd armikut, kështu që ky tani, duke pasuar nga prapa, kish mundësi t'u a shikonte shpinën atyre që po tërhiqeshin. Barbarit, për shkak të lodhjes, të vështirësisë së rrugës dhe të frikës së pusivet, nuk ia mbajti t'i ndiqte; me gjithë këtë, dërgoi disa kalorës që t'u qepeshin prapa dhe të vëzhgonin me sa kish mundësi udhëtimin e tyre. Pasi hyri kështu ushtëria në Dibër të sipërme nga rruga e Alhrias, vazhdoi të kujdesej me të njëjtën mënyrë për t'i rënë vëndit më të katër anët e për ta gjurmuar kudo. E kur e pa se s'gjeti kund rrezik e kundërshtarë, me një gëzim të pazakontë i mblodhi nga qenë e s'qenë flamujt dhe me një mburrje të zbrazët u bë zot i vëndevet që kishin mbetur pa mbrojtës. Por, me sa gëzim e pritën ushtarët e harbuar këtë lloj fitoreje të pagjak, aqë edhe u pikëlluan ata lakmitarë, kur s'gjetën asgjë për plaçkë në fushë, asgjë për të ngopur lakminë dhe pangopësinë e tyre.

Ishte ora e pestë e ditës; prandaj, më nj'anë për të pritur kalorësit e vet, që i qenë qepur nga prapa Skënderbeut, dhe për të marrë vesh prej tyre mbi udhëtimin e tij, m'anë tjetër për të marrë vehten, të zgajtur nga lodhja dhe vapa e madhe, e ngadalësuan ecjen dhe në fund qëndruan jo larg Oronikut (ky është emri i vëndit) po në Dibër, pranë vëndit që shërbente zakonisht si kamp i tanëvet. Atje ngritën çadrat dhe po prisnin, duke u këshilluar gjersa të ktheheshin zbulonjësit. Sa për të marrë ushqim dhe për t'i bërë shërbimin trupit, burrat s'patën fort hall, sepse për këtë ishin marrë si duhet masat që në agim dhe të gjithë kishin ngrënë shumë mirë, sipas urdhërit të kapedanit, i cili kish frikë se mos e sillte puna që të ndeshej atë mëngjez me armikun dhe se mos fati i luftës, siç ndodh zakonisht nga ndonjëherë, e zgjaste betejën dhe u duhej kështu, të rraskapitur, të luftonin njëkohësisht edhe me urinë. Ndërkaqë ushtarëvet ua kishte ënda të vizitonin vëndin e kampit dhe të qëndrimit të zakonshëm të armiqvet dhe të bridhnin sa andej këndej me kalë, por jo pa ndonjë frikë dhe dyshim në zëmër, prandaj burrat s'i hiqnin armët nga duart në asnjë vënd, s'i linin asgjënkundi rojet pas dore dhe pothuaj pjesa më e madhe e ushtarëvet qëndronte mbi kalë, e radhitur rreth çadravet. Kështu kaluan në qetësi e dyshim njëkohësisht dy orë pa pakëzë, gjersa u kthyen zbulonjësit dhe u njoftuan kapedanëvet çka kishin parë: se Skënderbeu ishte drejtuar me të gjitha forcat e veta për në bregun e detit, në krahinën ku ndodhet qyteti i Lisos. Të pyetur për numurin e forcavet, thanë se, sipas mendimit të tyre, zor të plotësonin një legjon (a) ushtarësh. Por ushtëria jonë, siç marr vesh unë, i kalonte të njëmbëdhjetë mijë njerëzit, gjashtë mijë kalorës, të tjerët këmbësorë. Gabimi ka

(a) Legjioni romak përbëhej prej 4000 këmbësorë dhe 300 kalorës. Pas luftave punike, numuri i tij arriti në 6000 vetë.

rrjedhur, siç kujtoj, nga që tanët, kur ishin në Dibër, e kishin nisur tërë këmbësorinë bashkë me streme, me qëllim që të udhëtonte e qetë, sepse kishin frikë se mos, po të prisnin armikun të afrohej dhe t'i detyronte të merrnin me ngut arratinë, nuk do t'i a dilnin të bënin një rrugë të shpenguar dhe të shpejtë, gjersa të arrinin në vënde të sigurta. Pastaj, kur armikun e kishin, siç u tha, mu para syvet, u nis dalë nga dalë edhe kalorësia dhe prandaj, siç është e natyrëshme, radhët e këmbësorisë përpara s'u ranë në sy vrojtonjësvet.

Ndonjë studioz i ngjarjevet do të pyesë këtu se cila qe arësyeja, cila që dobia e këtij plani të Kastriotit, që u tërhoq më në fund para armikut atëhere, kur e pa se ai po i frynte të thuash prapa shpine, dhe në drejtim të Lisos më fort se të ndonjë vëndi tjetër. Por unë, me atë farë argumentimi, me të cilin kënaq vehten time, nuk do të nguroj të kënaq gjithashtu, me sa më vjen ndoresh, edhe të tjerët, sidomos kur në këtë rast nuk mendojnë ndryshe nga unë ata, kujdesin dhe besimin e të cilëvet (a) ne e kemi pëlqyer shumë dhe e kemi marrë me kënaqësi parasysh në thurjen e tërë veprës. Po këtë gjë mund ta vërtetojnë edhe vetë përfundimet e ngjarjevet, në rast se ato krahasohen në mes tyre. Pritja aqë afër e armikut ishte strategema e parë e Kastriotit, i cili u shti se e priti gjoja me qëllim që të ndeshej me 'të, dhe se, kur pa tërë ata mizëri dhe rrezik të madh që kish përpara, atëherë, i tmerruar, mendoi më në fund për të ikur, por në të vërtetë me qëllim që t'u jepte barbarëvet disi zëmër dhe t'u çthurte njëkohësisht dishiplinën. Kjo u muar si frikë e tij, gjë që nuk do të kish mundur të ndodhte kursesi pa dyshime të mbëdha, në rast se ndërmjet ikjes së këtyre dhe ardhjes së atyre do të kishte qënë një interval më i madh kohe. Ikja, pastaj, mori drejtim më fort për nga Lisos se sa për gjetkë së pari, për arësye se ajo rrugë, duke qënë më e sigurtë, dukej se ishte zgjedhur si më e përshtatura për njerëz që shtiheshin se kishin frikë, për të mos treguar se kishin më pak frikë, në rast se do të iknin për mes pyjesh të zakonshme dhe malesh të thepisura, dhe për të mos i shtënë armikut dyshimin për prita të fshehta; së dyti, ndoshta (siç e tregoi pastaj sheshit për të gjithë, me suksesin e pritur, përfundimi, dëshmitar jo i pafuqishëm), për arësye të planit të bukur që ta gabonte me këtë mënyrë armikun sylesh e mëndjelehtë dhe ta sulmonte pastaj andej nga s'do ta priste fare, sepse as gjurmët e ikjes, as vetë natyra e vendit nuk do t'i bënte të dyshonin. Dhe me të vërtetë, nuk është e lejuëshme të thuhet se ato plane prej kapedanësh aqë shumë të urtë u nisën me ndonjë mënyrë të kotë dhe të pavënd.

Thuhet gjithashtu se edhe Hamza i dha këtij manovrimi po të njëjtin shpjegim. Me të vërtetë, kur Pasha, i tronditur pak nga ikja e pazakonshme dhe e pandalur e burrit, e pyeti të merrte vesh mendimin e tij, ai tha: «Forcat e Moisiut po priste im ungj këtu me ushtërinë e vet të zakonshme, të mbledhur shpejt e shpejt, e me shpresë për fitore. Por, kur e pa se s'i dolli ashtu siç e priste dhe se u ndodh, përkundrazi, përpara një ushtërie kaqë të madhe, hoqi shpresën që ushqente prej kohësh dhe u shtrëngua të marrë me të vërtetë arratinë, në drejtim të Lisos, për të kërkuar ndihmë nga fqinjët dhe nga venedikasit, i bindur se qëndrimi i mëtejshëm i tij në krahinën e vet s'i jepte asnjë siguri për të na përballuar neve». Ky mendim u pëlqye fort,

---

(a) Janë njerëzit që e ndihmojnë Barletin me mendimet dhe të dhënat e tyre për thurjen e veprës.

as nuk pat kush ndonjë tjetër. Me gjithë këtë, për mëndjet që futen më thellë dhe që përqëndrohen në të arësyetuar, shpjegimi i Hamzës mund të konsiderohej me të drejtë, në mos pavënd, të pakën i shpejtuar, sepse Skënderbeu nuk mendoi për ndonjë pakicë njerëzish, si ajo që pat ardhur me Moisinë; përkundrazi, ai i dinte forcat e tyre dhe puna që në Dibër ishin marrë me kujdes të gjitha masat, si zakonisht kur vinte mbreti (a), tregonte se rreziku ndjehej fort i tmershëm në këtë rast. Asgjë e çmuar, asgjë e gjallë s'ishte lënë në fushë; kjo ishte një shënjë e qartë që dëshmonte për një farë frike të veçantë dhe për një plan të përpunuar. Por fati dhe fatijet, siç bëjnë sa herë që vendosin ndonjë të keqe të hatashme për vdekëtarët e mjerë, i kishin verbuar ata nga mëndja dhe nga sytë, u kishin hequr të thuash vetë ndijëshmërinë, këtë fuqi bazë të trupit, që e ruan dhe e mban atë më këmbë. Mu para syvet i kishin mjaft të qarta shënjat (b) e planevet armike, por s'i dallonin dot, veç se, ndoshta, në çastin, kur ata bëheshin gati dhe ikënin menjëherë. Barbari mund të ketë kujtuar ndoshta, se kjo ka qënë një masë e marrë lidhur me gjëndjen e fshatarëvet dhe të banorëvet të krahinës në Dibër. Mirë por, kur zbritën pastaj në Mat, duke kapërxyer malin e Tumenishtit, dhe kur gjetën kudo, pasi kaluan pothuaj edhe fushën e Krujës, po ato masa të marra me të njëjtin kujdes, pse s'hoqën dorë nga kjo mëndjelehtësi? Përveç kësaj, nuk duhej vallë ta merrnin fort parasysh emrin e dëgjuar të atij trimi dhe të mos kujtonin kurrë se Skënderbeu do të tregohej aqë i pakujdesur, sa të mos dëgjonte gjë për gatitjen dhe numurin e madh të forcavet të tyre?

Por unë s'kam ndërmënt të vazhdoj me akuzën kundër mëndjelehtësisë së këtyre njerëzve, e cila për ne u bë shkak i një fitoreje të shënuar dhe i një lavdije të përjetëshme.

Kështu mbretërorët, pasha, kryeparët dhe kapedanët e ushtërisë, kur e panë se, për shkak të ikjes së tanëvet, u shpëtoi atë ditë nga duart çdo lavdi lufte, u mblodhën, pasi kishin ngrënë mirë e mirë, dhe filluan në një kohë jo fort të përshtatur (c) nga këshillimet. Çështja, për të cilën u rrahën shumë mendimet, ishte vetëm një: a duhej hequr kampi prej andej që atë ditë dhe a duhej ndjekur armiku kudo që të ishte e me çdo mënyrë, apo duhej të qëndronin atje gjersa të merrnin lajme më të sigurta për të. Hamza dhe disa pak të tjerë thanë se s'duhej bërë asnjë veprim, por se duhej pritur atje gjer ditën e nesërme. Me gjithë këtë, shumica e mundi pakicën, sadoqë kjo e fundit e kish më drejt; kështu mbizotëroi mendimi i atyre që pohonin prerazi se zor t'i mjaftonin Skënderbeut katër ditë për të mbaruar punë me ndihmën që do të kërkonte dhe për t'u kthyer prapë. Gjatë kësaj kohe duhej përfituar, thonin, nga rasti pa humbur kohë, duhej lëshuar mbi krahinë, për të shkretuar e plaçkitur pjesën tjetër të saj, dhe s'duhej pritur gjersa gjithë bujqit dhe gjithë fshatarësia, e tmerruar nga lajmi për ta, të tërhiqeshin me nge në vënde të siguruara, duke u lënë ushtarëvet vetëm tokën të çveshur, shtëpitë të zbrazura dhe vathët

---

(a) D.m.th. **Sulltani.** Kjo tregon se Skënderbeu mendonte mundësinë e një fushate të udhëhequr nga vetë Mehmeti.
(b) D.m.th. arat, fushat pa gjë, etj.
(c) D.m.th. pas buke, kohë jo e përshtatur për diskutim.

pa gjë. Kështu nga kapedani u dha shënja që të gatitej menjëherë gjithë ushtëria për t'i vajtur atij pas, ndërsa vendimi për planet e reja u shpall sheshit në gjithë turmën.

Ushtarët e pritën tërë zjarr e me një enthusiazmë të pamasë atë lajm dhe e ngritën në qiell si një punë fort të pëlqyer, duke e aprovuar me një britmë që lëshuan, sipas zakonit. Prandaj, pasi u mblodhën shpejt e shpejt çadrat dhe plaçkat, u vunë në radhë dhe gjithëçka ishte gati. Vetë Hamza, me fytyrë të qeshur për të gjitha këto, s'e pati zor të anonte gjithashtu nga mendimi në fjalë, duke mos mohuar se atë ditë, dhe ndoshta edhe të nesërmen, s'do të kish për ta asnjë rrezik sulmi nga ana e Skënderbeut; por me gjithë këtë, në punët e luftës, kur edhe gabimi më i vogël kishte rëndësi fort të madhe, atij i pëlqenin planet më pak të guximshme dhe më pak të rrezikuara. Prandaj ai e këshillonte Pashën që të vepronte në këtë rast me rregullin dhe urtësinë më të madhe, me qëllim që plaçka e pavlerë të mos i shkakëtonte pikëllim atij dhe shokëvet të tij për shkak të lakmisë së pa masë të ushtarëvet. Asnjë nga këto këshilla s'u la mbas dore; kështu radhët e ushtërisë u ndanë dhe u vendosën si jo më mirë dhe në bazë të urdhërit të prerë që askush, pa lejën e kapedanit, të mos e ndrronte radhën e vëndin e caktuar, qoftë edhe sikur gjithë begatia epirote të shtrohej ndër këmbë. Nga ana tjetër ai zotohej se, kur të vinte koha, kish për t'u falur atyre me gjithë qef një sasi fort të madhe plaçke dhe sendesh të tjera të armiqvet, të cilat do t'u ishin të vlefshme. Ushtarët nuk thanë «jo» atëhere, por këtij urdhëri ata i u mbajtën vetëm, gjersa sendet që u ndaloheshin s'i kishin ndër sy; përkundrazi, kur i patën ndër sy, atëhere s'mundën t'i frenonin duart e veta të pangopura. Me gjithë këtë, Pasha, përpara se flamujt të lëviznin nga vendi dhe radhët e ushtërisë të fillonin të ecënin, u bëri lutje perëndivet që ta nxirrnin ngadhënimtar mbi krenarinë epirote dhe t'i falnin triumfet dhe shkëlqimin e fitorevet, që përsa e sa vjet me radhë kish patur Skënderbeu. Pastaj thirri Hamzën, i cili po merrej me njerëzit e vet, dhe, pasi e lavdëroi para të gjithëvet me fjalë fort të bukura, bëri që të përshëndetej me britmë ushtarake, sipas zakonit, mbret i Epirit, ndërsa kundër Skënderbeut s'la mallkim pa nxjerrë nga goja, por më kot.

Nipçja (a) e priti këtë ugur si të mbarë, prandaj, tërë qef e gëzim për të gjitha këto,filloi të vepronte tani edhe më me zell dhe të kërkonte të fitonte edhe më shumë, me fjalë e me vepra, simpatinë e turmës.

Në këto e sipër flamujt u nisën me një pjesë të stremevet përpara dhe me tjetrën prapa, por para tyre ishin dërguar zbulonjës më të katër anët. Në fillim ata u drejtuan me Hamzën në krye për në atë krahinë të Epirit, e cila ndodhet në lindje të Krujës dhe mban 80 mijë hapa prej saj, sepse ajo ishte më e shkretë në burra dhe prandaj shikohej si më e preferuar dhe më e përshtatur për plaçkë. Veç kësaj, këto forca shpresonin që, kur t'u afrohesin dalëngadalë murevet, të shtinin në dorë, po t'u jepej rasti, edhe qytetin (b). Me gjithë këtë, atë ditë ata bënë një udhëtim shumë të shkurtër, në kohën që po pushonte vapa e tmeruar, pa gjetur në fushë asgjë si shpërblim të një mundi aqë të vogël. Kështu vëndi ishte shkretuar i gjithë dhe vet-

---

a) Hamza si nip i Skënderbeut. Barleti flet këtu me një farë ironie të hollë për Hamzanë.

b) Kuptohet: Kruja.

mia shtrihej kudo e paanë. Kjo gjë i a bënte edhe më të madhe frikën dhe dyshimin barbarit, i cili i trëmbej tani edhe më tepër mëndjes së hollë dhe pritavet të Skënderbeut. Veç kësaj, këtë njeri, që ia kish fort qefi lavdinë, e mërziste edhe puna se, sikur Skënderbeu, qoftë duke mos i dalë kund përpara, qoftë duke e tallur me shmangjet e veta të paprera, të mos i jepte mundësinë për t'u ndeshur, do t'i duhej të kthehej në Konstandinopojë krejt pa lavdi, sepse as për plaçkë, e cila çmohet zakonisht si një pjesë e fitores, s'po i paraqitej kund rasti, as për të kërkuar ndonjë lavdi me anë sulmi qytetesh s'kish mënyrë, pa shtënë në punë rrethimin me mjete ushtarake. Për më tepër, shkatërrimi i të mbjellavet, prerja e pemëvet dhe djegia e fshatravet e punë të tjera të këtij lloji liheshin zakonisht për rastin e fundit të mërisë, sepse këto tregojnë më tepër një farë furie dhe tërbimi se sa ndonjë shpagim dobiprurës. Por, ndoshta, ata u përmbajtën për pak kohë nga një egërsi e tillë në radhë të parë, sepse nuk e di se ç'shpresë i mbante që, po të përlesheshin, mund t'i jepnin fund luftës me Skënderbenë dhe t'i a shkëputnin atij nga duart gjithë krahinën.

Hieja, që po përhapej tani më shumë vënde me pakësimin e rrezevet të diellit, i cili ishte duke perënduar, kish filluar t'u a përtërinte ushtarëvet gjymtyrët e trupit të lodhur nga rruga dhe nga vapa dhe të rraskapitur nga djersa e pambarim. Nga shkaku i kësaj mundësie për të marrë frymë, ata po e shpejtonin udhëtimin dhe po marshonin më me gatishmëri, kur Pasha, i trëmbur të bënte këmbë më tej nga nata që po afrohej, dhe urdhër të qëndronin dhe, pasi dërgoi më parë Hamzën bashkë me disa kalorës për të këqyrur vëndin në ishte i përshtatur, u ngjit bashkë me një pjesë të forcavet mbi një kodrinë fare afër, që u rrinte aty mbi krye, në anë të majtë. Pjesa tjetër zuri vënd në luginën poshtë dhe gjetkë, ku kish mundësi për më tepër siguri, ndërsa në fushat e hapura dhe në majat e malevet fqinje u vendosën me kujdesin më të madh roje, sidomos nga ajo anë, nga e cila i trembeshin rrezikut prej Lisos. Kështu, si kaloi atje ajo natë, të nesërmen vendosën njëzëri të gjithë që të shkonin në Mat.

Një palë bëjnë fjalë këtu për disa bujq nga tanët, se u zunë robër dhe ishin në rrezik të çdukeshin në kohën që po zbrisnin të çkujdesur nga pyjet fqinje, dhe se, të shtrënguar nga frika e vdekjes dhe e ndëshkimevet, u zbuluan armiqvet shumë plane të Kastriotit. Me të vërtetë, janë disa male epirote aqë të veshura dhe aqë të vështira për t' iu afruar, sa që banorët besojnë se janë më të siguruar pothuaj atje se sa në qytetet më të fortifikuara dhe prandaj nuk i lënë të shkreta ato vënde në asnjë rast, sado i madh që të jetë rreziku dhe armiku. Ata shtojnë edhe këtë, se po atë natë shkuan për tek Skënderbeu disa të arratisur dhe se u kapën nga disa roje tona, që i muarrë për zbulonjës, dhe u vranë në pasigurinë e natës, se shpëtoi vetëm njeri rastësisht dhe se u largua tek Kastrioti, i cili po bëhej gati për mundin e së nesërmes; se prej këtij ai mësoi shumë gjëra dhe se ky u bë nisiatori dhe ndihmësi kryesor në fitoren e tanëvet, që erdhi menjëherë pas kësaj.

Kjo gjë s'është vështirë për t'u besuar; me gjithë këtë, për ne mjafton vetëm që e kemi përmëndur, pa u çfaqur në e aprovojmë për të vërtetë apo e kundërshtojmë si të rreme sidomos, kur pu-

nët tona, të cilat i kemi lënë në heshtje qysh se erdhën armiqtë, po më grishin e më thërrasin me pa durim për t'u kthyer tek to.

Ikja e Skënderbeut për në Lisos nuk u bë ashtu si kujtoi armiku; përkundrazi, pasi u hoq shumë mijë hapa larg nga sytë e këtij, ai zbriti në disa vënde mu në kufi të mbretërisë së vet, nga ku rrugë të shuma të shpinin për ta sulmuar armikun pa pritur. Atje, si nguli flamujt, ngriti çadrat për atë ditë dhe qëndroi bashkë me ushtrinë pothuaj gjer në perëndim të diellit. Atëhere i la forcat atje dhe shkoi më në fund me shumë pak kalorës në disa male, prej nga s'ishte zor t'i a hidhnje vështrimin Matit dhe ku, duke mos i përçmuar ato që kish dëgjuar nga ai i arratisuri, vuri në për qafa e nëpër maja roje me vandakëzë të zakonshëm, pasi i porositi më parë që t'i mbanin drejt më këmbë dhe, kur të shikonin armikun, t'u jepnin teposhtë nga ajo anë që ai do të tërhiqej e do të zinte vënd. Kjo ishte një shënjë që u caktuan vetëm për ditën; sa për zjarre dhe për shënja të tjera nate, mua më del se s'u muarr ndonjë masë. Për rojën në fjalë veç, duke qënë se prej saj varej e gjithë puna, u lanë ushtarët më të shquar dhe më besnikë të të gjithë ushtërisë, bashkë me ta edhe Pejk Emanueli, burrë sa me mënd aqë edhe me zëmër.

Pas këtyre masave kështu Skënderbeu u kthye në kamp natën vonë dhe, pasi kaloi atje në qetësi pjesën më të madhe të saj, u ngrit me ushtërinë që s'ndihej fare dhe, pa u endur shumë, u fsheh në një luginë jo larg rojevet që zumë në gojë, për të mos luajtur këmbë që andej, para se të vendoste, sipas shënjavet që do të merrte nga vandakët, se ç'duhej bërë. Drita që sapo kish dalë e nxori Pashën bashkë me gjithë ushtërinë e tij jashtë nga kampi, me që dëshironte të futej para vapës së mesditës në viset më të brëndëshme të Matit, ku merrte vesh se kish mbetur diçka për plaçkë dhe se frika ishte më e vogël dhe moskokëçarja më e madhe. U nisën, pra, dhe vazhduan pa e ndalur kundi rrugën dhe në kohën, kur bari ishte ende i lagur nga vesa mëngjezore, fushat e përmëndura dikur për gjakun romak dhe toka e përlyer, e etur tani për gjak të ri, u shkel nga këmba mizore. Dhe, që ajo ngjarje kaqë e madhe të mos shkonte, siç ndodh zakonisht, pa ndonjë shënjë paralajmërimi, shumë pohojnë se një flamurtar bashkë me flamurin e vet u përplas përdhe nga kali, i cili ndeshi mbi një mur gërmadhe nga ata që janë të shumë ndër ne dhe që ndajnë kufitë e pronavet, dhe se shokët e ngritën me duar dhe e vunë përsëri mbi kalë gati të vdekur. Me gjithë këtë, shumë pak rëndësi i dhanë ata kësaj ngarjeje dhe e muarrë vetëm si një shënjë që të tjerët të udhëtonin më me kujdes e t'i largohesin atij vëndi. Edhe neve kaqë na lejohet, ndoshta, në këtë rast nga gjykimi i pastër dhe i lirë dhe nga mësimet aqë të larta të fesë së krishtere, që ta marrin pikërisht kështu këtë ngarje dhe të mos u japin asnjë rëndësi shënjavet fare të kota të saj. Por, nga ana tjetër, unë s'di për ç'arësye të mendoj ndryshe nga të tjerët, kur tregojnë se gjatë po atyre ditëve fluturoi nëpër ato vënde si paralajmëronjëse e gjakut të ardhëshëm një mori aqë e madhe orrlas e shpendësh të tjera të këtij lloji, që lakmojnë ndyrësitë e kufomavet, sa që mbuluan qiellin. Gjatë po këtij viti, më të dalë të pranverës, ra shi prej gjaku; mos duhej përçmuar vallë edhe kjo ngjarje, që shumë e panë me sy dhe e përhapën më të katër anët dhe që ne e lamë pas dore, sepse e harruam? As njera,

as tjetra nga këto të dyja nuk ngjau për ndonjë veprim prej njeriu dhe as që ish e mundur të parashikohej dhe të merreshin masa për t'u mbrojtur me fuqinë e mëndjes dhe të urtësisë sonë. Shumë gjëra rrjedhin pa ditur gjë vdekëtarët, në bazë të disa shkaqeve të fshehta të tyre, dhe shpesh herë neve na zbulohen të mirat dhe të këqiat me anë të veprimit të yjevet; por, me që përtojmë t'i vërejmë, ne i quajmë të gjitha të rastit dhe nuk e vrasim mëndjen, as nuk e shtiem në punë urtësinë tonë, që të përfitojmë nga përkrahja mirëdashëse hyjnore dhe të largojmë furinë e qiellit kërcënonjës. Me të vërtetë, pse mund të themi se ato fluturime shpendësh dhe ai gjak qielli paralajmëruan më tepër kërdinë e armiqvet se sa tonën, po të mos ishin mposhtur yjet dhe të mos ish nxjerrë nga të epërmit fitorja aqë e madhe me planet e paanë dhe zotësinë e mëndjes së kapedanit? Uria e orrlavet, në mos gabohem, mund të gënjehej, toka mund të ngopej vetëm me gjakun e qiellit, sikur urtësia këmbëngulëse e mëndjes njerëzore ta kishte bërë fatin zap. Me të vërtetë, në rast se nga ne s'varet asgjë, atëhere s'kemi asnjë fuqi mbi ato që bëjmë dhe përfundimi vjen vetiu, me mënyrë të domosdoshme. Përse të japim kot këshilla dhe urdhëra për luftra, në rast se çdo mbrojtje e jonë ka për të qënë e kotë? Përse ta rëndojmë aqë shumë gjininë njerëzore dhe t'i lajmërojmë, si të thuash, vdekëtarët e mjerë për lotë që s'kanë të mbaruar?Më mirë t'i themi së keqes «mirëse vjen», dhe si të jetë nisur. Ne do të shkonim pa dyshim më të gëzuar, po të na i ushqente zëmrat gjer në ditën e fundit të jetës shpresa, e cila edhe vetë vdekjen do ta bënte më pak të tmeruar. Sadoqë të gjithë po thuaj e kanë në majë të gjuhës fjalën, se të këqiat e parashikuara të goditin më lehtë, ne do ta pranonim, ndoshta, këtë për atë lloj të këqiash, që e gatitin njerinë të mos e lëshojë zëmra. Por asnjë mendim sigurisht nuk është më i vajtuëshëm, se sa ai që derdh njësoi lotë dhe që pikëllohet njësoi si për jetën dhe për vdekjen. Por unë, ndërsa jam duke lojtur rolin e s'di se cilit filozof, e kam lënë më nj'anë, më tepër, ndoshta, nga ç'duhej, rolin e historianit.

Hyrjen e armiqvet në ato vënde e priti nga keshtjellat fqinje krisma e përdredhorevet, e cila po i ftonte disa nga të vetët, që kishin dalë me bagëtinë për kullotë, të ktheheshin prapë. As njeri s'vonoi, asnjeri s'priti të vinte rreziku më afër: përkundrazi, nga dëshira për të ikur dhe nga vështirësia në të ngarë të kopesë, ata që kishin bërë më tutje, i lanë armikut pakëzë gjë për plaçkë. Njëkohësisht edhe vandakët tanë, të lëshuar nga mali, i dhanë fund pushimit të Skënderbeut, i cili, në bazë të logaritjevet, të bëra shumë mirë, e mori lehtë me mënd se për ku po drejtohej Barbari. Prandaj, pasi i thirri rojet të ktheheshin dhe pasi i futi në radhë, iu qep armikut që s'dinte gjë së largu nga prapa, duke e drejtuar pa u dukur ushtërinë përmes luginash të fshehta dhe vëndesh të vetmuara të malevet. Dhe, kur e pa se kish bënë mjaft rrugë, qëndroi pothuaj me tërë ushtrinë pranë një kodrine, që banorët i thonë «Tumenishtëzë» [a] dhe atje pushoi gjer në perëndim pothuaj të diellit, duke vënë me shumë kujdes e saktësi edhe roje.
ndër' ta, gjersa s'gjënin kund asnjë pengim. Skënderbeut s'i shpëtoi

Ndërkaqë mbretërorët jo vetëm pjesën e parë, por tërë pothuaj atë ditë e kaluan me të kërkuar plaçkë dhe me të bredhur pa pushim,

---

(a) Në origjinal ka: «Tumenistiolum».

ndërsa një farë mospërfilljeje dhe pafrenësie po ngjallej pak nga pak ndër 'ta, gjersa s'gjenin kund asnjë pengim. Skënderbeut s'i shpëtoi asgjë nga këto, por ai s'kish vendosur t'i ndiqte me atë pakicë të vet në fushë të gjerë, ku bridhnin të shpërndarë, apo të përleshej atje me ndonjë rrezik e m'anë tjetër dëshironte që pafrenësia e tyre të bëhej edhe më e madhe. Duke vazhduar, pra, me të njëjtën mënyrë ([a]) t'u qëndronte i qepur tërë natën nga prapa, ai s'bëri asnjë veprim kundër kampit të tyre, më nj'anë sepse e kish zor për shkak të vështirësivet të vëndit ta hiqte ushtërinë në terr përmes atyre grykave të pashkelura, m'anë tjetër sepse e kish mëndjen tek ajo strategema e borizanëvet dhe brizanëvet [b]), të cilën e kish menduar me kohë përpara dhe për të cilën do të flasim në vëndin e duhur: ai e ruante vehten për atë ndeshje hyjnore [c]). Kështu Barbari e kaloi atë natë me gaz të madh e me shakara prej ushtarësh. Shumë pa vënd qe gjithashtu edhe gazi për nder të Hamzës, i cili, pa thënë aspak jo, u suall rrotull nëpër kamp më dorë nga shokët dhe në mes këngësh pa shije të turmës [ç]), sikur t'i a kish arritur tanimë zotërimit të të gjithë Epirit.

Jo sepse zëmrat e tyre mund të ishin tanimë të lira nga dyshimi dhe frika, por sepse dëshira jonë sjell shpesh herë me vehte edhe vetë besimin, kështu që ne besojmë pikërisht atë që dëshirojmë, prandaj sigurisht ai pushim prej tri ditësh u kish ngjallur atyre në shpirt, si të ish ndonjë fitore, ndjenjën e një guximi të tepëruar. Që këndej vjen edhe prirja për pakujdesi ndaj çdo gjëje dhe për një zbatim më pak të kujdesëshëm të detyravet të rojës. Roje u vendosën vetëm nga ana e Lisos, sepse andej ia kishin frikën kthimit dhe ardhjes së armiqvet.

Pasi kaloi kështu nata, dita që erdh u caktua gjithashtu për plaçkitje. Kur u gdhi, pra, ushtëria u ngrit dhe me vrull e gëzim të madh u lëshua për në ato pjesë të vendit, që kishin mbetur ende të pashkelura. U ngrit gjithashtu edhe kampi bashkë me tërë stremet dhe u suall në një farë fushe ndërmjet lumit Mat dhe ujravet, që banorët i quajnë «Bardhëza» [d]). Radhët e rojevet u vendosën gjithashtu nga ana e Lisos dhe në rrëzë të malit Tumenisht, i cili kishte përpara nga perëndimi fushat e hapura, u vunë të bënin rojën disa luftëtarë. Kampi u forcua si jo më mirë pothuaj me gjysmën e ushtërisë edhe me sendet e tjera, që u mbajtën atje. Dhe me të vërtetë, mua më del se në kamp qëndroi Pasha bashkë me shumë purpuratë, kurse Hamza, i cili e njihte vëndin mirë, u vu në krye të forcavet për ta shkretuar. Kështu ato shkuan pa u ndalur kund gjer në Sufadet ([e]) detare dhe në pjesët bregdetare. Fshatarët i kishin lënë disa gjëra në mëshirë të dhunës, sidomos, sepse nuk besonin që Skënderbeu do ta duronte aqë gjatë pafrenësinë e atyre.

Epiroti mund t'ia dilte fare mirë qysh atëhere ndonjë trimërie të ndritur, po ta sulmonte kampin në kohën që forcat armike ishin kështu të ndara; por ai s'ish afruar ende aqë, sa të ish gati për ta nisur e

a) D.m.th. pa u dukur.
b) Që i bien bririt (fyellit).
c) Me kuptimin: të pazakonshme, mbinjerëzore.
ç) Hamza shpallet me këtë mënyrë mbret i Epirit.
d) Në origjinal ka «et aquas, quas **Albulas** accolae appellant» (= që banorët i quajnë të «**Bardhëza**». Me qënë se shkrimi është me A (të madhe), mendojmë se **Albula** duhet të jetë toponim, i përkthyer latinisht nga **Barleti**.
e) Është Shufadaja, pranë Lezhës.

mbaruar sulmin në fjalë përpara se të thirrej pjesa tjetër e plaçkitësvet dhe ta mbyllnin kështu në mest. Dhe ata u kthyen në kamp të shtrënguar nga uria dhe nga vapa dhe plaçkën e palavdi, e cila ua shtonte më tepër se sa ua shuante urinë, e ndanë ndërmjet ushtarëvet.

Gjatë kësaj kohe tanët i kishin nxjerrë forcat e gjithë pritat në vënd dhe po mprehnin tanimë tërë ziarr dhëmbët e shpatat kundër armikut. Kastrioti s'pushonte gjëkundi, si ndonjë mikpritës i kujdesur, kur gatit ndonjë gosti jo sido dhe ndonjë sofër (a) më madhështore se zakonisht dhe s'u zë besë as njerëzve të familjes, as sherbëtorëvet, as fjalës, duarvet dhe zotësisë së sprovuar të gruas, por çdo gjë e gatit vetë, e rregullon, e këqyr me ankth dhe qëndron i zverdhur para gjellëvet në çdo anë të tryezës, sidomos kur, për shkak të dorëhollësisë, gatitja është bërë më me kursim se sa duhet në krahasim me numurin e të ftuarvet e dora e stërvitur e mjeshtrit zmadhon çdo gjë sa për të gabuar, në mos duart e dhëmbët e të ftuarvet, së paku sytë e tyre. Kështu edhe ai s'pushonte gjëkundi, por, duke u endur nëpër malet e kodrinat fqinje, i caktonte secilit detyrat, u jepte këshilla, i udhëzonte, tani Moisinë, Tanushin pastaj, Stresët e gjithë të tjerët me radhë. Me gjithë këtë, duke mos u mbështetur në zotësinë e asnjerit, herë u dilte burravet në krye, herë u vinte pas; ai ndodhej pranë kudo dhe s'linte gjë pa e parë me sy dhe pa e prekur me dorë vetë, gjithçka e shqyrtonte dhe rishqyrtonte, duke u caktuar njerëzvet vëndet e vëndevet njerëzit. (b) Me këtë mënyrë ai, duke gatitur për armikun që s'dinte gjë skenën e tmeruar, po i ndante radhët dhe forcat e veta me qëllim që të mos i pësonin ndonjë dëm e të mos i shteronin. Në krye të çdo radhe ai vuri me kujdesin më të madh borizanë, brizanë dhe vegla të tjera luftarake të këtij lloji, të cilat i kish në një numur më të madh se zakonisht. Por këmbësorinë dhe kalorësinë ai e ndau sipas kushtevet të vëndit dhe sipas numurit të forcavet, sepse pjesën më të madhe të ushtërisë ,katër mijë kalorës dhe po aqë këmbësorë, i mbajti për vehte dhe u ngjit e zuri me njëherë, pa u vonuar aspak, Tumenishtin.

Mbretërorët, sidomos ata që ishin kthyer të lodhur nga plackitja, ishin derdhur e shpërndarë gjithëkund në fushë për të pushuar bashkë me kuajt, të cilët i kishin të pashiluar dhe pa fre në gojë, ndërsa një pakicë i kishin lënë pranë armëvet dhe radhëvet. Një palë po shijonin nën hije prenë mizore; një palë kishin ngrënë e kishin rënë edhe për gjumë; disa të tjerë po merreshin me lodra të ndryshme dhe me shakara ushtarësh dhe mezi qëndronin më këmbë, sepse stina e vitit dhe ora e ditës ishte në kulmin e tërbimit, kur vapa zhuritëse e Korrikut digjte si flaka dhe dielli sa po e kish lënë mezin e qiellit. Po për këtë arësye edhe pakujdesia e rojevet ishte po thuaj jo e ndryshme. Gjithashtu edhe mizëria tjetër e turmës ishte derdhur atje për të pushuar dhe për të marrë vehten, pa armë në dorë e pa kuaj, duke flakur tej në pjesën më të madhe bashkë me frikën çdo kujdes për radhët e veta. Me gjithë këtë, pasha nën çadër bashkë me purpuratët e me Hamzën si këshilltar, puna e të cilit vihej kryesisht në rrezik, ishte në ankth të madh nga një hall që s'kish të mbaruar: ku duhej drejtuar tanimë rruga, nga duhej kërkuar rasti për ndonjë lavdi.

Thuhet se në këte këshillim mendimet që u çfaqën u desh të ishin

---

a) Krahasohet fitorja, që do të korrë, me një gosti e sofër madhështore
b) D.m.th. duke caktuar vëndet për secilin, por sipas njerëzvet.

dy: sipas njerit duhej shkretuar me zjarr e me hekur e gjithë krahina, duke djegur e sheshuar gjithëçka në të, shtëpitë, pemët, të mbjellat e çdo gjë tjetër, se duheshin lënë atje të pakën gjurmë të tilla ngadhnimtarësh; sipas mendimit tjetër, me Hamzën inisiator, duhej shkuar në Krujë dhe duheshin provuar qytetarët a e pranonin sundimin e nipçes dhe a dëshironin të dorëzoheshin. Në rast të kundërt, duhej shtuar, për t'u kallur tmerin njerëzvet, se, po të mos i pranonin me të mirë kërkesat, do të detyroheshin ,përveç rrethimit të pambarim dhe mjerimit e rrënimit të krahinës, të futeshin krejt në zgjedhën më të zezë. Dhe le të mos shpresonin se do t'u vinte ndihma e Skënderbeut, që s'po dukej. Këto mendime veç ishin pavënd, mendime njerëzish që u qe mbushur mëndja dhe që mundën t'ua mbushnin edhe të tjerëvet se mosprania e burrit do të zgjaste edhe më. Me gjithë këtë, ky mendim u pranua lehtë dhe tjetri u la për më vonë.

Vetëm një gjë pritnin tani ata për ta lëvizur kampin, të pushonte vapa dhe zgajtja e njerëzvet. Mirëpo s'priti Kastrioti, i cili prej kohe tani po i kulloste sytë me atë pamje dhe po i ushtronte bashkë me ushtërinë, të cilën po e ndizte dhe po e rregullonte duke e udhëzuar se me ç'mënyrë t'i vinte pas, se si ta tmeronte armikun e nga ç'anë ta ndrydhte. Me gjithë këtë, kur vuri re mbi të gjitha atë rojen në rrëzë të malit, u lëshua vetë para të tjerëvet me jo më shumë se tetë kalorës, duke zbritur pa u ndjerë nga ana e përkundërt, dhe disa i vrau në gjumë e sipër, të tjerët atje ku s'e prisnin, përveç njerit, i cili shpëtoi duke ikur kaluar. Me të njejtën mënyrë [a] po zbrisnin në fushë edhe ushtëritë tona të tjera, pa marrë vesh gjë armiku, sepse shtypja e menjëhershme e rojës në fjalë s'lejoi që të jepej ndonjë shënjë. Por vëndin e mbushi an'e mb'anë me një klithmë të tmeruar ai që arriti në kamp me të katra, duke bërtitur se Skënderbeu ishte pranë, se rojet ishin shkuar në thikë, se së shpejti do t'i kishin pranë gjithë forcat armike.

Pothuaj se askush nuk do të besonte për atë ngjarje të papritur, sikur ai të mos kishte dhënë shënja mjaft të sigurta për frikën e vet dhe për gjakun e shokëvet, sepse nga ajo anë ata s'kishin frikë as për rrezik, as për ardhjen aqë të papritur të armiqvet. Hamza s'dyshoi për asgjë; prandaj vrapoi menjëherë fluturimthi për tek të vetët dhe po përpiqej t'i nxiste të gjithë për të rrymbyer armët dhe për të patur kurajë të madhe për fitoren. Shumëve ua nxorën gjumin pjesërisht shokët, pjesërisht armiqtë që po ia mbrrinin, sepse Kastrioti, kur e pa se pusia e tij tanimë ishte zbuluar nga ata të fushës, u dha urdhër kombësorëvet që të shpejtonin me sa mundnin pas tij, duke shpërthyer me sulm kundër turmavet që po gatiteshin për përleshje. Një britmë atëhere u lëshua nga të gjithë, sipas fjalës që kishin bërë, dhe një buçitje dolli nga boriet, me qëllim që edhe armikut, i cili do t'i pante për ndonjë ushtëri të madhe, t'i kallnin tmerin, edhe pritavet, të vendosura në mal e rreth e rrotull, t'u jepnin shënjën. [b].

Sulmin e parë të tyre e priti trimërisht Hamza me ushtërinë e vet e me disa roje. Shumë u dredhën edhe më këmbë, sepse s'kishin mundësi në një ngutje t'atillë t'i shtronin shpejt kuajt. Një drithmë e pështjellim i paparë u duk kudo e burrat po binin të thuash nga tmeri fort i madh i armikut që kishin përpara. Pasha s'e lojti nga çadra e vet as këmbën, as flamurin, gjersa e pa turmën të radhitur si

a) D.m.th. pa u ndjerë.
b) Kuptohet: «e betejës».

jo më mirë dhe krahun (a) të rethuar nga çdo anë me një fuqi të trifishuar luftëtarësh.

Por në kohën që po bëheshin këto gatitje, po shëmbej qielli e toka nga stuhia e paparë dhe e papritur dhe nga buçitja e zhurma e pritës së fshehur. Kodrat e luginat fqinje po kumbonin tanimë nga britmat e njerëzvet dhe nga zëri i borievet, ndërsa dyfekët e panumur po ua shtonin tmerin në zëmër e në vesh njëkohësisht. Kështu mbretërorët, që po vdisnin nga frika, duke kujtuar se kishin plakosur atje fuqitë e gjithë Epirit dhe bashkë me to të Dalmacisë fqinje, filluan, para së të zbriste në fushë Moisiu me shokë, të merrnin nga çdo anë arratinë dhe të iknin nga të mundnin, me gjithë që s'e kishin, me sa dukej, aspak të sigurtë, sepse tërë shtigjet pothuaj ishin zënë nga armiku më të katër anët. Edhe vetë kuajt në shumë vënde po u iknin të tmeruar të zotërvet nga duart, duke nxjerrë e bërë copë frenat. Por Hamza, i cili e dinte mirë dhelpërinë dhe e kish marrë lehtë me mënt manevrën e të ungjit, po u thërriste shumë vetëve hap pas hapi që të ktheheshin, duke bërtitur me të madhe se nuk duhej t'ua kishin frikën aspak atyre zhurmave të kota, marifete të zakonshme mbrojtjeje për të pakët, se duhej, përkundrazi, t'i prisnin armiqtë dhe të përlesheshin së afërmi me ta, se nuk duhej të trëmbeshin aqë fort nga britmat e kota dhe vringëllimat e tunxhit, (b) as nga zërat e kurdisura dhe ulurimat lehëse të frikacakëvet. Me këto fjalë ai i bënte shumë vetë të ktheheshin prapë; por ai ishte njësoj i pavendosur si për ikje, ashtu edhe për ndeshje, sepse vërtetë që ikja, kur të gjithë pothuaj ishin të pacënuar dhe kapedani qëndronte i patundur, nuk i dukej punë e ndershme, por edhe forcat, të cilavet u kish hyrë data nga tmeri tepër i madh i ngjarjes së papritur, aqë sa zor ta merrnin vehten përsëri pa një interval të gjatë, nuk ishin të mjafta për ndeshje. Pasha gjithashtu, i rrethuar nga radhët e të vetëvet, nuk iu shmang përleshjes, por i hodhi ushtëritë me më shumë vrull përpara. Ndërsa po vraponte me të shpejtë për t'i shpënë ndihmë Hamzës dhe për ta shtypur me mbrritjen e vet Skënderbenë, Moisiu dhe të tjerët pastaj, që vinin pas tij, e tërhoqën me lehtësi në fushë. Por Dibrani (c) s'e lejoi kalorësinë që t'i lëshonte shumë frenat, gjersa të vinin te radhët e para Tanushi dhe Emanueli, të cilët i prinin turmës së këmbësorëvet dhe dyfektarëvet. Atëhere me këta pas e me furinë, që iu lejua të gjithëvet, stuhia kalorësiake nuk vonoi të shpërthente nga të katër anët. Kështu Pasha pothuase u shty përsëri gjer te çadrat, ndërsa këmbësoria jonë, si hodhi pas shpine harqet e dyfekët, ia filloi më lehtë me shpatë punës kundër armiqvet, që ishin afëruar kudo të parregull e të paradhë.

Kërdi e madhe u bë kudo që kish qëndresë; u derdh shumë gjak si nga ata që iknin, si nga ata që qëndronin. Por një mynxyrë tjetër, skena të tjera të fatit më të zi po ndodhnin, në krahun tjetër, me lumenj të tjerë gjaku po mbytej toka, ku sulmonte Skënderbeu me forcat e veta, sepse atje edhe numuri më i madh i tanëvet mund t'i bënte trimëritë më të mbëdha, edhe armiqtë, me pak të kujdesur e

---

a) Kuptohet: «e vet».
b) D.m.th. të mjetevet të luftës, të bëra prej tunxhi etj.
c) Moisiu.

gati pa armë, shumë të rënë edhe në gjumë, ishin më pak të mbrojtur e dëmtoheshin më lehtë prej shpatës, që binte më lirisht mbi ta. Edhe këtu këmbësoria, duke hequr po ashtu dorë nga përdorimi i shigjetavet dhe i armëvet të tjera të këtij lloji dhe vetëm me shpatë të çveshur e me patërshana e shtiza epirote në dorë, po grinte nga prapa shpine frikacakët që ua mbathnin dhe po i përplaste kudo përdhe nga kuajt, të cilëvet u shponin barkun.

Arratia dhe tërë guximi i tyre varej pa dyshim nga Hamza, i cili po e përballte nga hera edhe më rreptë armikun dhe po i nxiste shokët, herë me zë dhe herë me shpatë, që të qëndronin e të duronin vetëm gjersa të thyheshin sulmet e para epirote, se fitorja pastaj kishte për të qenë e lehtë për ta dhe e papërgjakur. «Pakica», vazhdonte, «s'ka gjë tjetër veç se furinë e fillimit, baskë me të cilën bie pastaj vrulli dhe guximi njëkohësisht». Dhe kështu ai jo pa arësye të bazuar po e zgjaste ndeshjen, gjersa të vinin e të rrëmbenin armët ushtëritë e tjera, që ishin shpërndarë gjerësisht në fushë. Por shpresa për këtë ndihmë po bëhej nga hera edhe më e kotë, sepse shumë prej tyre u shtypën, ndërsa po gatitnin armët, nga kalorësia jonë, që u lëshua mbi ta, shumë u zunë në të ardhur e sipër, të tjerët muarrë arratinë nga frika. Me këtë mënyrë përleshja u bë ashtu siç u desh, me forca të paka të turqëvet, dhe pjesa më e madhe u therën si kafshë.

Moisiu, i cili e priti me gjithë shpirt atë rast bashkë me forcat e veta për të larë turpin e dikurshëm, s'e linte Pashën gjëkundi të merrte frymë dhe, duke kthyer e rrotulluar sytë me çdo anë, po bërtiste, si njeri i paduruar që ishte: «Përpara, shokë, t'u hidhemi së bashku. Mos u trembni nga dukja e bukur e kampit, as nga titujt e mbëdhenj të Pashës. Janë mbeturinat e turpshme të kërdisë beligradase hungare, të ndrydhura për më tepër prej frike, të rënduara nga gjumi dhe nga dehja. Styjini rojet, jepuni dërmën, ngopini duart me gjak; pastaj do të ngopi edhe me plaçkë fort të madhe dhe të paparë ndonjëherë». Këto fjalë i nxisnin burrat si jo më mirë, por shumë më tepër i nxisnin ata shpërblimet aqë të çmuara të fitores, për të cilat ishin po thuaj më se të sigurtë. Me gjithë këtë, ushtëritë e turqëvet, të derdhura rreth e qark nga çdo anë, ndër të cilat edhe një numur jo i papërfillshëm forcash këmbësore, nuk e lejonin çarjen.

Gjatë kësaj kohe Skënderbeu i kish dhënë të nipit arratinë. Ai kish urdhëruar të mos e vritnin dhe, kur e pa se ua mbathi, i lëshoi nga prapa një kalorës dhe e zuri të gjallë. Kështu, pas fitores që ia arriti atje, po vraponte tani në kampin e Pashës potuaj me një mijë këmbësorë dhe me pak kalorës, sepse të tjerët po e vazhdonin fitoren e filluar edhe pas arratisë së armiqvet. Por edhe atje, me dyfekët që zbrazi mbi ta Moisiu, ishte dërmuar gjithë fuqia e kampit dhe komandanti ua kish mbathur bashkë me gjithë të tjerët, Këmbësorët që qenë atje, përveç kush mundi të ikënte në për atë furtunë duke i hipur rrëmbimthi kalit të vet apo të tjetër kujt, ranë të gjithë në dorë të tyre, të vrarë dhe të gjallë. Skënderbeu s'iu nda gjëkundi Pashës, po e ndoqi këmba këmbës, gjersa ai arriti në një vënd të sigurtë me kalin e shpejtë, që shpëtoi në të vërtetë të zonë. (a) Me gjithë këtë, u kapën shumica e shokëvet që e shoqëronin në atë

a) Barleti shpreh këtu një farë ironie të bukur kundrejt Pashës, të cilin e shpëtoi vetëm kali me shpejtësinë e vet.

lkje, ndër të tjerët edhe një Sanxhak, (a) i cili quhej Meshit. Gjithashtu edhe Dibrani me të tjerët, gjersa e patën mundësinë për t'i grirë dhe dërmuar nga prapa, s'menduan kurrë për plaçkë. Mizëria e turmavet në ecje, të lodhura dhe të ligura, po dorëzoheshin kudo vetë për t'u lidhur. Kështu u luftua për një kohë të gjatë, gjersa, bashkë me armikun, iku pothuaj edhe vetë dita, duke lenë fitimtarët.

As lodhja shumë e madhe, as errësira që po vinte me vrap s'i ndalën duart e ushtarëvet nga shpërblimet e zakonshme të mundit e të fitores. U plaçkitën kufomat që ende përpëliteshin dhe shumë, të cilëvet gjaku që u kish mbetur akoma po u a mbante shpirtin e urryer, u vranë dhe atëhere. U zunë njëzet flamurë ushtarakë të një madhësie dhe bukurie të veçantë, një mijë e pesëqind njerëz të gjallë, kurse plaçka e kuajvet dhe e gjëravet të tjera qe e pabesuëshme. Për numurin e të vrarëvet jepen njoftime të ndryshme. Ata që janë për më shumë thonë se u vranë tridhjetë mijë, ata që janë për më pak përmendin njëzet mijë. Për tanët tregojnë se mbetën vetëm gjashtëdhjetë apo edhe më pak. Me një çmim aqë të vogël u arrit një fitore aqë e madhe, që as unë nuk do të isha kundër të quhej edhe një mbrekulli, mjafton që të mos tingëllojë keq në vesh të atyre që e dëgjojnë, ngjarje kjo e rrallë. Por, po të marrim parasysh shëmbëlla të vjetra të këtij lloji, romake dhe popujsh të tjerë, atëhere edhe kjo ngjarje do të besohet me lehtësi.

Shumë çadra u gjetën të ngritura, të cilat s'u lojtën nga vëndi atë natë, por u lanë kudo për fitimtarët, për qëllimin që ata të mbronin me to nga qielli i natës trupin e lodhur e të lagur prej djersës përzier me gjak dhe që ta festonin atje atë farë gëzimi duke ndezur rreth e qark zjarre. Oh, sa të lezeçme janë këto lodra të fatit! Sa qesharake punët e njerëzvet! Çadrën e Pashës e mbante tani Skënderbeu dhe më në fund të tjerat, të gatitura po me atë qëllim, i zotëronin të tjerë! Në shumë vënde gjënin sofra të shtruara de ushqime të shpërndara më të katër anët, sa që s'dinin ç't'i bënin. Që këndej mund t'i besohet lehtë fjalës së urtë të vjetër: «Që nga goja te kafshata, janë», si të them «një mijë hapa». Kuajt më të shumë u gjetën të shiluar e me fre në gojë, që po vështronin pa ditur gjë, sikur ta prisnin që t'u hipte të zonë, që e kishin të vrarë aty ndër sy e mu ndër këmbë. Me gjithë këtë, pamja më e dalluar e asaj skene dhe dëshmia më e gjallë e ndryshuësmërisë njerëzore ishte Hamza. Pak më parë, ai krenar përshkonte Matin; mbret i çastit, si i thonë një fjale, me xhufkën përpjetë, po sillej nëpër kamp ndër duart e ushtarëvet dhe në mes të brohoritjevet të tyre; tani, përkundrazi, me duar lidhur pas shpine, po i çohej pa zë dhe pa çehre të ungjit dhe po i paraqitej turmës e vegjëlisë ngadhnimtare, që po vraponte nga çdo anë, duke i bërë pothuaj të gjithë që të kishin mëshirë, disa të derdhnin edhe lotë, për të.

Të nesërmen Skënderbeu, i trëmbur se mos gjithë ato kufoma, të prishura sidomos nga një vapë si ajo, prishnin njëkohësisht edhe ajrin me erën e tyre, u lau armiqvet borxhin e fundit që mund t'u lahej, por jo me dëshirë (b). Kuaj e zotër njëkohësisht u shtinë në shumë vënde në dhet dhe kufoma kafshësh e njerëzish u përzien së

---

a) Sanxhakbej.
b) Sepse u shtrëngua nga frika etj.

bashku. Shumë u gjetën pranë brigjevet të lumenjvet të afërm dhe të Bardhëzës (a) ashtu, siç i kish sjellë atje të pashpresë ikja dhe frika. Bardhëza mund ta kish ndrruar fare mirë emrin atë ditë për shkak të gjithë atij gjaku që u derdh e mbyti dhenë. Shkëlqim dhe emër të madh, krahas namit të lashtë, mori gjithashtu edhe fusha e Matit.

Puna me gropat hëngri një pjesë të madhe të asaj dite, por ajo mbaroi brënda ditës; kështu ardhja dhe pritja e orrlavet, për të cilët folëm më lart, shkoi kot.

Si mbarruan të gjithë, i kthyen flamujt drejt për Krujë, sepse s'menduan më për të bërë plaçkë tjetër, me qënë se u ngarkuan mjaft mirë me atë që gjetën dhe viset armike ishin larg; m'anë tjetër edhe nga beteja s'duallë të gjithë të pacënuar. Por nisjen e Kastriotit e vonoi pak një farë grindjeje, që lindi në mes dy luftëtarëve kalorës kur po ngrihej kampi. Këta kishin bërë që në fillim të betejës një marrëveshje lidhur me prenë dhe me çdo mirësi të fatit dhe kishin grumbulluar një sasi të madhe plaçke të tillë nga armiqtë. Por, kur erdhi puna më në fund që ta ndanin, lindën, si zakonisht, kundërshtime midis tyne dhe sherri nga sharjet e britmat e dyanëshme arriti gjer në atë pikë, sa që rrëmbyen edhe shpatat dhe. duke provokuar njeri tjetrin, donin që të vendosnin me pallë se cili nga të dy do të diltle zot i atyre gjërave, që dhanë shkak për grindje. Kur e mori vesh kët ngjarje Kastrioti, i thirri pranë dhe i pyeti a kishin ngrënë drekë. Ata ju përgjegjën se po. Atëhere ai, duke venë buzën në gaz, si gaztor e popullor që ishte, tha: «Bakhu (b) e ndezi sherrin, Bakhu le ta shuajë, jo Marsi (c) apo ndonjë perëndi a njeri tjetër». Pastaj i lëshoi duke i qortuar rëndë dhe ngarkoi Vranakontin që t'i qetësonte gjakrat dhe ta zgjidhte çështjen me drejtësi, me mënyrë të paanëshme.

Duke udhëtuar për në Krujë, një mizëri fshatarësh dhe të tjerësh nga ata që u fshehën gjer në mbarim të betejës në pyjet fqinje, gjithashtu edhe qytetarësh, u dolli tanëvet kudo përpara dhe në mes të brohoritjevet të njerëzvet dhe të zurmës së veglavet arritën në qytet me një gëzim aqë të madh, sa që zor të bëhej triumf më i bukur dhe paradë më madhështore, sepse Kastrioti, për t'i dhënë edhe më tepër bukuri asaj pamjeje, bëri që gjithë forcat e ushtërisë ta shoqëronin të radhitura nga pas gjer në rrethe të qytetit. Dhe s'kish njeri pothuaj që të mos e ngiste kalin përpara të ngarkuar me plaçkë e gjë luftesi asnjëherë. Gjithashtu vargu i gjatë i robërvet, që ecnin para Skënderbeut, me duar lidhur pas shpine, e bënte edhe më madhështore pamjen sidomos, sepse flamurët e zënë u ishin dhënë disave prej tyre për t'i mbajtur, për ta pohuar si asnjëherë fitoren. Pëlhura e çadrës së Pashës, që vetë ngjyra e kuqe e zbukuronte me një mënyrë të habitëshme, ishte hapur nergut nga disa prej tanëvet dhe mbahej të thuash përpjetë, duke ua shtuar fort edhe gjëravet të tjera bukurinë. Hamza, i cili i ishte lutur me ngulm të ungjit që të mos e shpinte në Krujë si rob me një mënyrë aqë të ulët e të mjeruar (ç), po i vinte nga pas bashkë me atë Sanxhakun e zënë rob, i zgjidhur dhe me një

a) Në origjinal ka: **«Albularum»** (kupt. aquarum) d.m.th. e ujravet të bardhëza.
b) Bakhu, perëndia e verës, (Dionizi), d.m.th. vera, pija.
c) Marsi, perëndia e luftës, e sherrit. Kuptimi i fjalëvet të Skënderbeut ësh-të se grindja duhet të shuhet jo me armë, por me marrëveshje të qetë.
ç) D.m.th. duar lidhur prapa shpine, si të tjerët.

veshje më të hijëshme se sa i shkonte një robi. Dhe, kur arritën mu para portavet të Krujës, radhët u shpërndanë dhe ushtarët u lëshuan për në shtëpi fort të gëzuar. Përveç plaçkës, kuajvet dhe sendevet të tjera të çdo lloji, u ndanë ndërmjet ushtarëvet veçmas, siç patën kërkuar, edhe shumë robër. Flamujt ushtarakë dhe gjërat e tjera të bukura, që i kishin kaluar Skënderbeut, u suallë brenda murevet me britma të bukura nga mizëria e popullit që u derdh atje. Sa për Sanxhakun dhe Hamzën, u dha urdhër që të mbaheshin të mbyllur, gjersa të merrej vendim për ta.

Me keqardhje po lë gëzimin e Epirit dhe kremtimin e asaj fitoreje, që s'pushoi për shumë ditë, dhe po kthej mënd e veshë për nga vënde të huaja.

Përshtypja që bëri lajmi i asaj ngjarjeje, kur u përhap në gjithë vëndet fqinjë si edhe në viset më të brëndëshme të Italisë dhe në principatat e tjera të krishtera, qe aqë e madhe, sa që zor se mund të kish qënë më e madhe, kur u kthye Murati apo kur u korr ndonjë fitore tjetër plot sukses. Dhe mëndjelartësia e burrit fitoi admirimin e përherëshëm nga të gjithë. Këtë e vërteton me mënyrë të patundur edhe puna që, ndërmjet trimërivet të tjera të ndritura të të vjetërvet dhe lavdevet të të parëvet, të cilat këndohen zakonisht nga tanët nëpër gostirat si pas një zakoni të lashtë dhe, ndoshta, jo të përbuzëshëm, brezi i ri ka futur jo pa mirënjohje sidomos këtë ngjarje. Përgëzimet dhe dhuratat nga çdo anë, mysafirët e shpeshtë dhe gostirat e përherëshme, sipas zakonit të gjindjes, nuk munguan. Fitorja e tanishme ua shleu nga kujtesa Ali Pashën, kërditë e shuma të Mustafajt dhe gjithë lavdet e vjetra dhe të reja. Një shpagim aqë i madh për humbjet e Belgradit ua mbushi tani të gjithëvet zëmrat me gëzim që u shndriste në fytyrë, ua hoqi tërë vrerin e atij pikëllimi dhe rrobat e zisë. Dhe si atyre që i dinin, si atyre që s'i dinin, ua kish ënda tani t'u binin kudo fushavet fitimtare dhe të shikonin tokën që shkumbonte ende gjak, ua kishte ënda t'i shikonin dhe t'i mësonin të gjitha me radhë, se ku qe fshehur secili dhe nga ç'anë e kish sulmuar armikun.

Më në fund edhe vetë Mehmeti nuk e priti atë ngjarje me një admirim më të vogël; përkundrazi, ai e pranoi fitoren epirote duke e pohuar pas pak me shumë turp frikën e vet. Me të vërtetë, kur pa se fuqitë e veta ishin thyer aqë keq dhe kur dëgjoi nga Pasha tërë vargun e luftimevet dhe arësyen e kërdisë, atëhere, me gjithëse ndoshta mund të kishte shumë gjëra, për të cilat me të drejtë mund të qortoheshin edhe kapedani, edhe ushtëria, ai prapësëprapi e mbajti hidhërimin për brënda me një heshtje të pazakontë dhe fort të pikëlluar, pa nxjerrë më asnjë fjalë që t'i akuzonte ata për fatkeqësinë e tyre. Ai mendonte për masat që duheshin marrë lidhur me lirimin e robërvet dhe sidomos të Sanxhakut, robëria e të cilit u kish shkaktuar të gjithëvet një pikëllim shumë të madh dhe një farë turpi, për shkak të titullit fortë të lartë dhe të trimërisë së tij. Dhe kështu, pa u interesuar për të tjerët, u vendos lirimi i tij dhe i disa më bujarëve me të holla, që u siguruan, si zakonisht, nga farefisi dhe arka shtetërore. Vetëm një gjë pritej, që të caktohej shuma nga Skënderbeu dhe të vinte lajmi nga Epiri se u siguronte udhëtimin pa rrezik atyre që do të vinin. Dy nga më të ngushtët e Sanxhakut, të dërguar me kërkesën e tij nga Kastrioti, ia mbrritën me kërkesat në dorë: pesëmbë-

dhjetë mijë florinj për lirimin e Sanxhakut dhe po thuaj dyzet mijë për lirimin e të tjerëvet. Këto kërkesa nuk u hodhën poshtë. Me gjithë këtë, përpara se të dërguarit të niseshin përsëri si delegacion për në Epir, Otomani, i cili ishte dërmuar nga tërë ato kërdira, por jo se kish vënë mënd, po e mundonte kot shpirtin e vet të sëmurë me shumë shqetësime, ndërsa mëndja e tij, e pangopur për këshillime, s'po gjënte dot karar në mes të mendimevet, të ndryshme të purpuratëvet. Një palë gjykonin se duhej hequr dorë hë për hë nga çdo mendim për luftë kundër Epirit, gjersa Tirani, i lirë dhe i shpenguar nga gjithë hallet e tjera, të mund të nisej vetë për shpartallimin e asaj gjindjeje, me forcat dhe ushtërinë e zakonshme të mbretërisë. Që të bënte atë fushatë qysh tani, s'ishte në dobi të tij për shkak të dëmevet, që kishin rishtas nga hungarezët dhe të turbullimavet të reja nga Misia. Një palë të tjerë, të cilët s'i largoheshin këtij mendimi, këshillonin me gjithë këtë se duheshin dërguar në tokat e mbretërisë ushtëri të fuqishme, të cilat të kujdeseshin vetëm për të ruajtur kufitë, por të mos bënin ndonjë veprim kundër armikut në asnjë rast, qoftë me dëshirën e vet, qoftë të ngacmuara prej tij. Shumë, pikërisht për shkak të luftravet të jashtëme, e panë të udhës se duhej kërkuar nga Skënderbeu armëpushimi për disa vjet. Gjatë kësaj kohe edhe perandoria do të merrte pakëzë frymë nga tërë ato rrebeshe, edhe ndoshta do të vinte rasti për t'i vënë atij zgjedhën. Sa për mendimin e dytë, thonin se s'mund të pranohej për arësye se, po të ishin të paka forcat e dërguara, ato do të ishin të siguruara fare pak sidomos nga pritat e njohura dhe forcat shumë të mbëdha të armiqëvet; m'anë tjetër, të dërgonje forca të mbëdha në një kohë dhe në një gjëndje aqë të turbullt e plot të papritura nga lufta, s'mund ta bënje veçse me një dëm shumë të madh.

Ky mendim i dobishëm, me gjithëse i ulltë pak e nuk i nderonte, e bëri shumicën për vehte. Më në fund edhe Tirani, ky mbret nga më krenarët, i cili i shmangej prej një kohe të gjatë pranimit të një dobësije aqë të madhe, e pa të udhës, me gjithëse i godiste keq në vesh, se s'kish asgjë të turpshme në këtë mes, asgjë poshtëronjëse, në një gjëndje sidomos, kur të gjitha punët s'mund të kryheshin si duhej, gjersa qëndronin më këmbë gjithë ata armiq. Prandaj, si thirri njerin nga ata që kishin marrë të hollat për lirimin e shokëvet, ia hapi krejt zëmrën dhe e porositi që t'ia ngarkonte në emër të tij detyrën (a) në fjalë Sanxhakut rob, i cili t'ia referonte pastaj Skënderbeut. Për këtë punë ai i bënte fjalë Sanxhakut edhe në një letër mbretërore, e cila ra pastaj në duart e tanëvet dhe në të cilën i thoshte që, kur të kërkonte pajtim dhe beselidhje me armikun, të kishte në kujdes shumë të madh shkëlqimin e mbretit dhe nderin e perandorisë, sepse, po të kërkohej paqa në fjalë me shumë ngulm e me një farë përuljeje poshtëronjëse, kish frikë se mos përbuzeshin nga armiku krenar kërkesat bashkë me kërkonjësit. Lajmëtari u nis shumë më i gëzuar nga kjo porosi, se sa nga shpresa që kish prej parevet që mori për të liruar vehten me shokët, sepse ai kujtoi se tani s'do të kish më të bënte për ca konë me gjoks epiroti dhe se turqit do të merrnin pakëzë frymë nga gjithë ato kërdira. Por kjo qe sigurisht një shpresë e kotë për të, si edhe për vetë Tiranin, tamam si dikur për të njëjtin Tiran e për

a) D.m.th. kërkesën për armëpushim.

babën Murat, që u gënjyen në shpresën e vet. Me të vërtetë, kur Moshiti, si erdhën të hollat nga Kostandinopoja, i zuri në gojë në të numëruar e sipër të tyre dhe i foli mjaft pothuaj Skënderbeut për porositë dhe vullnetin e Tiranit, ai, duke i pranuar sigurisht me gjithë qef paret, ia hodhi poshtë me një mënyrë t'atillë kërkesat e tjera, sa që s'e priti të vazhdonte më tutje, por ia preu me këto fjalë:

«Unë s'i kam hedhur sa e sa herë poshtë kërkesat tuaja për paqe, edhe atëherë kur punët e mia i kam patur keq, me mendim që t'i pranoj tani, kur ato më shkojnë mbarë. Kjo s'do të thotë, sigurisht, se unë s'e mbaj parasysh karakterin e paqëndrueshëm të gjëndjes njerëzore, por ciladoqoftë kjo, fati im tani, me të vërtetë i lumur, më ka shkuar aqë mbarë e ma ka mbushur shpirtin me një shpresë t'atillë, sa që të guxoj t'i premtoj vehtes se do të jem zot i tij i përherëshëm dhe të kem gjithashtu besim në vehten time se do të jem nga hera përbuzës krenar i miqësisë suaj. Ka mundësi që ai ta ndrrojë fytyrën e vet lozonjare (a) dhe të bëjë që ne të kërkojmë ndoshta nga ju një paqe poshtëronjëse; por çfardo që mund të gatisin për njeriun shkaqet e padukëshme të sendevet dhe rregullariteti i panjohëshëm i fatit, ne s'do ta ndryshojmë për këtë sot qëndresën tonë këmbëngulëse të mëparëshme që është edhe e vendosur. Ne e qujmë shumë poshtëronjëse çfarëdo besëlidhjeje me ju, gjersa vazhdojnë nga çdo anë dhunimet e panumura kundër të krishterëvet, rrënimet dhe gjaku ende i freskët, në të cilin janë zhytur tani gjithë Greqia dhe toka hungareze. Mos vallë kështu, me paqen e sotme, do ta vëmë ne në vënd humbjen e perandorisë së Peloponezit? Mos do ta nxijmë vallë ne kështu, me një armëpushim prej frikamanësh me ju, fitoren e re belgradase dhe lavdinë hungareze? Le t'i gëzojë Mehmeti besëlidhjet atje ku i ndez; ne e kërkojmë paqen ashtu siç e kemi filluar, me armë dhe me shpatë, sidomos kur jo vetëm dhunimet dhe pabesia juaj, por vetë natyra na ka bërë ne armiq të juaj dhe na ka armatosur me një urrejtje të përjetëshme kundër jush. Unë ushqej kundër jush një armiqësi familjare dhe pothuaj të lënë trashëgim; prandaj unë kërkoj nga ju jo aqë ndonjë lavdi të re sa shpagimin për gjakun e shtëpisë sime dhe për skllavërimin tim e të Epirit njëkohësisht. Dhe kurrë s'kam për t'u dhënë fund këtyre përpjekjeve plot mundime dhe rreziqe, gjersa t'u le në dorë qytetarëvet të mij ja gjëndjen e dikurshme, ja shpirtin tim që ju e mërini aqë fort».

Sanxhaku nuk u tërhoq për shkak të këtyre fjalëve, por përkundrazi, po përpiqej me dhelpëri e me një farë familiariteti që ta bënte për vehte me shumë këshilla dhe lutje së bashku, duke i përmëndur paqëndruëshmërinë në punën e luftavet dhe duke i sjellë për këtë shumë shembëlla nga gjithë historia. Pastaj, në se i jepte një rëndësi aqë të madhe luftës, s'do t'i mungonte koha për t'i rrëmbyer armët. Ndërkaqë, duke qënë se armëpushimi kërkohej për dhjetë vjet, forcat dhe zëmrat epirote, vazhdonte ai, do të ripërtëriheshin më mirë dhe do të ishin më të afta për lavdi e shpagim të ri.

Skënderbeu po jepej pak nga pak dhe, duke u larguar gjer në një farë shkalle nga mendimi i vet i mëparëshëm, dukej se po ua vinte veshin më me lehtësi kërkesavet të armiqvet. Me gjithë këtë, ai s'e la kurrë vehten të tërhiqej e të pranonte një armëpushim qoftë edhe për

---

a) Fati është i paqëndruëshëm.

tre muaj, pa marrë si shpërblim për të Sfetigradin dhe Belgradin. Kështu Meshiti u largua nga grahina bashkë me shokët pa mbaruar punë; me gjithë këtë, ai ia arriti paqes me Skënderbeun për kohën, gjersa t'i njoftonte mbretit kushtet që kërkoheshin për t'u bërë armëpushimi.

Bashkë me Sanxhakun u lëshuan edhe shumë të tjerë, përveç 40 vetavet, të cilëvet Skënderbeu, i shtyrë nga një farë ndjenje shpirtmadhësie, u fali lirinë dhe atdheun njëkohësisht pa asnjë shpërblim. Nga të tjerët, një palë u kthyen në fe të krishterë dhe në njerëz të rinj, duke u ngulur në Epir; pala tjetër u caktuan të gjithë pothuaj për mbretërit e ndryshëm të krishterë. Mbretit të Spanjës dhe të galëvet, përveç një numuri mjaft të madh robërish, iu dërguan edhe kuaj e plaçka lufte të çdo fare. Po kështu edhe mbretërvet të tjerë. Qyteti i Romës u mbush të thuash plot e për plot si me emrin, ashtu edhe me sendet më të bukura të asaj fitoreje. Kështu e kish vendosur Skënderbeu me atë fisnikëri të pa shoqe të vet të bënte borxhli pothuaj tërë botën.

Bashkë me këto dhurata ai nisi edhe të dërguar me shumë këshilla për bashkim dhe me lutje të zjarrta që të zgjoheshin tanimë nga gjumi i gjatë që i kish zënë dhe të bënin që liria e krishterë të shpëtonte më në fund e të dilte në dritë nga mënxyra dhe sundimi i fëlliqur i turqvet dhe të mos e lejonin murtajën, që po harbohej në trup të tyre (a), të futej dalë nga dalë mu në zëmër (b).

Dhuratat e dërguara në Apuli, të caktuara për Alfonsin e tij, — që të mos lëmë pa e përmendur edhe këtë —, kishin pamjen e një triumfi të bukur. Me urdhër të ungjit u suall në Napoli edhe Hamza për t'u futur e për t'u ruajtur mirë në burg, sepse Tirani s'tregoi asnjë kujdes për lirimin e tij me të holla; por, edhe sikur ta kish kërkuar, Skënderbeu s'kish për ta liruar për asnjë sasi floriri apo argjëndi, sado e madhe që të ishte, duke vendosur e caktuar për të pranga të përjetëshme si njollë e dënim të përjetëshëm.

Ndërkohë Otomanit i kishin bërë të ditur për vullnetin e Skënderbeut dhe për kushtet e armëpushimit. Por ai, me gjithëse po mbytej më të katër anët nga halle shumë të mbëdha, si për shkak të dëmevet hungareze që pat rishtas, si për shkak sidomos që merrte vesh se, me inisiativën e Papës së Romës, po bëheshin kundër tij çdo ditë mbledhje të krishterësh, prapësëprapi, duke menduar, si krenar e madhështor që ishte, se puna në fjalë s'meritonte aspak përgjigje, vendosi të dërgonte kundër Epirit për mbrojtjen e vëndit një ushtëri të shënuar, gjë që, siç e përmendëm, u diskutua pak më parë, duke u çfaqur mendime të ndryshme. Detyra në fjalë iu besua Hamurit dhe Sinamit, dy burrave të rrahur në punët e luftës; secilit prej tyre i u caktuan dhjetë mijë kalorës dhe katër mijë këmbësorë. Ky numur u gjykua mjaft i aftë për të lodhur ushtëritë epirote dhe për t'i kallur gjithashtu frikën armikut fitimtar e shumë trim. Me gjithë këtë, asnjërit nga të dy nuk i lejohej që të ndërmerrte ndonjë veprim kundër armikut, qoftë edhe sikur t'i paraqitej ndonjë rast i volitëshëm, veç se po të ishte puna për mbrojtjen e kufivet dhe të vëndevet që i qenë caktuar secilit.

---

a) Në gadishullin e Ballkanit etj.
b) Në Evropën perëndimore dhe para së gjithash në Itali.

E gjithë vera shkoi për të dy palët me çështjet në fjalë. Ishte po thuaj mezi i vjeshtës, kur këta u nisën me forcat e veta nga Kostandinopoja dhe, ndërsa vazhdonin rrugën, lajmi i kësaj ngjarjeje, duke i lënë prapa, arriti i pari tek Skënderbeu, i cili s'kish marrë vesh asgjë nga këto dhe as që e mendonte një gjë të tillë; përkundrazi, me sa i kish zënë besë Sanxhakut, ai po priste të dëgjonte për kushtet e armëpushimit, çfarë ishte hedhur poshtë nga kërkesat e tij e çfarë ishte pranuar. Prandaj, e la menjëherë Krujën dhe shkoi fluturim, me shpejtësinë më të madhe, në Dibër. Atje, pasi mblodhi ushtërinë dhe përtëriti forcat brënda një kohe fare të shkurtër, po priste me padurim armikun, i cili ia mbrriti brënda pak ditëve, pa u vonuar shumë, po nuk hyri në tokat tona; përkundrazi, ai i ngul' çadrat më se dhjetë mijë hapa larg kampit të Skënderbeut.

Epiroti, kur mori vesh se po afroheshin, s'lojti vëndit, por qëndroi në kamp me legjione të radhitura dhe gati për të pritur vetëm shënjën (a), duke menduar se tërë ajo mizëri që po vinte do të lëshohej me siguri mbi ato vënde dhe kundër tij për ta shtypur. Por rojet malore dhe vrojtonjës të kësaj dore e njoftuan, përkundrazi, se ata i kishin ngulur çadrat pranë Alhries dhe se kishin vendosur atje tërë stremet e veta. Atëhere, duke menduar se të nesërmen, si të merrnin vehten, ata kishin për ta ngritur kampin dhe kishin për t'u hedhur në luftë, mbushi gjatë natës, pa u ndjerë fare, me luftëtarë disa gryka dhe luginat fqinje me qëllim që, po të bëhej lufta dhe të përlesheshin, siç kujtonte, atje, t'i fuste në mes dhe t'u binte me pritat e veta papandehur. Dhe ndënji duke pritur kot thuajse për dy ditë e dy net të tëra, po s'u pa gjëkundi ndonjë ushtar, as u dëgjua ndonjë zhurmë; prandaj Skënderbeu, që s'i durohej më me këtë vonesë, vendosi t'i hidhej vetë armikut me tërë forcat dhe ta sulmonte ditën e nesërme, kur i erdhi lajmi se ushtëria ishte ndarë në dy pjesë dhe se Hamuri me njerën gjysmë kish qëndruar në vënd, kurse Sinami me tjetrën ish drejtuar për në fushën e Pologut drejt Mokrës. Që këndej ai e kishte pastaj rrugën të hapur për në Dibër të sipërme dhe për Modrisë, sepse Alhria, që kishte në dorë Hamuri, ka përballë Dibrën e poshtëme dhe vetë qytetin e Sfetigradit, i cili ndodhej gjithashtu në dorë të armiqvet. Me këtë mënyrë ata i ndanë me urtësinë me të madhe Dibrat (b), me qëllim që ta mbanin armikun të shqetësuar si në njerën e në tjetrën anë, me rojën e paprerë që do të bënin. Ndërmjet dy ushtërivet shtrihej një largësi prej më se 30 mijë hapash, aqë sa janë pikërisht hapat që dalin, po t'i numërosh, nga Sfetigradi në Modrisë.

Epiroti, si rrjedhim, thirri e mblodhi me njëherë pritat që kish shpërndarë sa andej këndej dhe, pasi u grumbulluan të gjithë në kamp, mori vendim që ta shtonte përsëri ushtërinë, me qëllim që të kishin mundësi të ndaheshin në pjesë dhe t'i dilnin kudo përpara si njerit, si tjetrit, rrezik (c). Të gjitha masat e duhura u parashikuan drejt dhe forcat ushtarake u rritën dhe u shtuan me një shpejtësi për t'u admiruar, pothuaj me një mijë e pesëqind këmbësorë, sepse kalorës s'kish mundësi që të gatiteshin aqë lehtë. Edhe kjo ushtëri u nda, por jo në pjesë të barabarta. Tanushi dhe njeri nga Stresët, të niprit, si edhe Pejk Ema-

---

a) Kuptohet: «e betejës».

b) Ky është në të vërtetë plani i Mehmetit, i cili ua caktoi vëndet që do të mbronin, para nisjes, siç e tha më lart.

c) Rrezikut të dyanëshëm.

nueli u dërguan në Dibër të poshtëme për të pritur, po ta donte puna, sulmet e Sinamit, por jo me më shumë se një të tretën e ushtarëvet, sepse reziku që andej ishte më i vogël dhe hyrja në tokat tona më e vështirë; dhe kjo për shkak të vështirësivet të vendevet nga mbrojtja natyrale dhe të luginavet të Mokrës, të mbyllura nga të katër anët me male të dëndura, të cilat zihen bashkë me Dibrën e sipërme, por me gjithë këtë ndajnë mbretërinë epirote nga viset armike. Tanushi me shokë u porositën që të mos nxirrnin këmbë tej kufivet të caktuara dhe të mos ndërmerrnin ndonjë veprim, veç se për të mbrojtur vehten dhe njerëzit e vet. Forcat e tjera së bashku me Moisinë ai i mbajti vetë në Dibër të sipërme.

Arësyeja që ai e mbajti për vehte numurin më të madh (a), dilte nga që hyrja në viset e armikut nga ajo anë ishte më e lirëshme dhe i gjithë vëndi ishte më i çveshur; pastaj ai kish vendosur që t'i ndërsente armiqtë për t'u ndeshur me ta dhe për të provuar fatin e luftës. Dhe nuk e zgjati shumë, duke ndënjur ditë e natë i lidhur me atë mendim sidomos, kur dimri, armiku i luftravet, po bëhej gati të thuash për të hyrë; përkundrazi, në të ngrysur të asaj dite u nis me më shumë se një mijë kalorës për në Alhria, duke e hequr ushtërinë me shumë kujdes përmes disa pyjeve dhe vëndeve të papërshtatura (b), për të mos u mbyllur nga armiku në mes të Sfetigradit dhe të rojevet të tij. Dhe, pasi bëri mjaft rrugë e i dha fund udhëtimit natën vonë, vuri e fshehu andej e këndej në pritë ushtërinë dhe u kthyë pastaj në kamp. Atje, me që ishte në të gdhirë e sipër, s'i falën vehtes asnjë çikë kohë për pushim, por dha urdhër që të bëheshin gati flamujt e gjithë forcat dhe të niseshin me ushqime vetëm për atë ditë, sepse stremet dhe vetë çadrat, që qëndronin të ngritura, s'i lojti nga vëndi, përkundrazi, sipas zakonit që kish, ai la një forcë të shënuar luftëtarësh për ruajtjen e tyre.

Po thuaj gjithë koha e mëngjezit kaloi me gatitjen për nisje dhe me vetë udhëtimin, gjersa arritnë e u ulën një mijë hapa pa pak larg vëndit të pritavet në një kohë, kur u duhej të kujdeseshin për trupin e vet dhe të hartonin ndonjë plan të ri për të ndërsyer armikun dhe për të filluar ndeshjen. Sa për të parën, (c) të gjithë ia duallë lehtë në krye, sepse të gjithë e kishin të barabartë përvojën për atë punë; (ç) kjo, e dyta, kërkonte më tepër mendim e zgjuarësi. Kjo detyrë iu la Moisiut, i cili e kërkonte vetë, por edhe zor se mund të gjëndej tjetërkush nga tanët më i aftë se ai për të ndezur e gabuar armikun. Me qëllim që të mos ngjallte lehtë dyshime për ndonjë dredhi, po të nisej me më pak njerëz, ai mori me vehte gjashtëqind kalorës. Me gjithë këtë, edhe kështu përpjekja e tij shkoi kot dhe, pasi humbi një pjesë të madhe të ditës pa ia arritur që ta sillte verdallë armikun, u kthye tek Skënderbeu.

Zor se mbetej më vënd për ndonjë plan të ri, sepse, të shkonje me tërë forcat gjer tek fushimet armike, s'të linin, me rrezikun e madh e të sigurt që përbënin, as vështirësitë e vëndevet, as qyteti që ngrihej lart, rrëzë të cilit Hamur kish vendosur kampin. Me gjithë këtë, forcat zbritën mbi një farë kodrine pranë dhe pritën atje natën sa

a) D.m.th.: «Dy të tretat».
b) Kuptohet: «për udhëtim».
c) D.m.th. kujdesin për trupin.
ç) Barleti përpiqet në çdo rast të krijojë kontraste në tregimin e tij edhe atje ku s'i shkon kujt në mëndje.

erdhi, ndërsa gjatë saj u dhanë shënjën pritavet që të ktheheshin tek shokët e vet. Në mëngjez i ranë me gjithë ushtërinë fushës m'at'anë dhe e shkretuan sa më shumë që mundën, me qëllim që së paku kjo pamje, me zëmërimin që do të ngjallte, ta tundte armikun nga vëndi. Por mbretërori, duke iu shmangur vazhdimisht mbrojtjes plot rrezi-qe të një gjëje të vogël, s'lojti nga kampi. Me gjithë atë, unë kam dëgjuar se, kur mori vesh pastaj se sulmi kish mbaruar dhe se tanët po mblidhnin plaçkat, barbari i dërgoi Skënderbeut një lajmëtar, i cili t'i çfaqte vullnetin e Tiranit e t'i thoshte veç kësaj që të mos lodhej kot për ta mërzitur armikun me shpagime t'atilla të padobishme, t'i thoshte se po shkretonte vënde më fort të veta se të huaja, të cilat prandaj edhe liheshin pa u mbrojtur. Epiroti iu përgjegj se fati i tyre mund të shtyhej për më vonë, por jo se mund të evitohej, se ai e kish vendosur prerazi që, po të ish nevoja, t'i tërhiqte ata në luftë edhe prej këmbësh. Dhe kështu u ndanë si njera, si tjetra palë, duke e parë të udhës që t'i shtynin planet në fjalë për një kohë tjetër, me që tanimë po plakoste të ftohtit. Prandaj, pasi la për mbrojtjen e krahi-nës Moisinë bashkë me fuqinë e zakonshme të ushtarëvet dhe pasi e liroi në pjesën më të madhe ushtërinë tjetër, ai vetë u nis bashkë me pak shokë për të vizituar Dibrën e poshtëme, që e kish në dorë Tanushi. Edhe që andej, pasi përsëriti pa ndonjë përfunim pritat për gjuajtjen e armikut dhe pasi la atje njerin nga Stresët me pak ush-tëri, u kthye bashkë me të tjerët në Krujë për të kaluar dimrin.

Ndërkaqë Moisiu ua kish prishur armiqvet qetësinë e dimrit, por pa ia dalë që t'i tundte nga vëndi për t'iu lëshuar me arme, vetëm sa e ndiqnin me sy. Nga kjo përpjekje, e ndërmarrë prej tij dhe prej rojës së Modrisës, ai hoqi dorë me urdhër të Skënderbeut, sidomos sepse, siç më del mua, mbretërorët kishin dërguar, (siç kishin bërë më parë,) lajmëtarë që t'u thonin të mos kërkonin me aqë ngulm për të patur armiq ata që s'mund t'i kishin. Kështu pa kundërshtuar, por edhe pa lëshuar pe, puna u shty për në pranverë.. Atëhere Kastrioti, pasi mblodhi ushtërinë, u nis për të ndërsyer armët armike me ma-nevrat e veta të papushuara. Dhe, pasi u lëshua me tërë ushtërinë dhe me guxim të madh, një ditë, kur po përpiqej të shpërthente në viset më të brëndëshme të Alhries gjer në vetë çadrat e barbarëvet, u frenua lehtë nga fuqia e tyre që i dolli përpara, për arësye se një rëndësi të madhe për mbrojtjen kishin vetë viset. Epiroti, me gjithë-se s'i a arrijti qëllimit atë ditë, prapësëprapi nuk u dëshpërua; për-kundrazi, ai vendosi ta shtonte fuqinë dhe numurin e ushtarëvet për t'ia hyrë asaj pune më me kujdes. Por, duke qënë se shumë pak dobi e lavdi shpresonte prej saj, dhe këtë jo pa ndonjë rrezik, nuk e ndoqi me aqë zjarr. Ai s'e la, me gjithë këtë, pas dore atë punë ve-tëm për një arësye, d.m.th. që burrat, të mësuar me armë si me ndo-një punë të vet të veçantë, të mos zgjateshin nga pushimi.

Ndërsa po veprohej me ftohtësi nga të dy anët, Hamuri, duke menduar se, po t'ia merrte me ndonjë farë mënyrë mëntë Skënderbeut dhe ta bënte që të hiqte dorë nga armët, kjo do të ishte jo vetëm e dobishme për banorët e krahinës, por edhe një nder për të nga ana e mbretit, pasi ia arriti me anë lajmëtarësh mundësisë për të rënë në bi-sedë me të, shkoi i ngarkuar me dhuratat më të bukura tek ai në Dibër, ku e priste në kamp. Dhe, pasi ia filloi nga të mirat e paqes dhe nga bisedimet e mëparëshme, u përpoq ta hutonte dhe ta shtinte në dorë

me një fjalim të gjatë, jo vetëm duke i çfaqur haptazi dëshirën e vet për miqësi të veçantë më të, por edhe duke i përmëndur për besëlidhjen zyrtare me Mehmetin.

Kastrioti i mori dhuratat dhe, duke përqafuar bujarinë e burrit, ia shpërbleu me dhurata të tjera dhe me një bujari aspak më të vogël. Por, sa për ato që u thanë për besëlidhjen me Tiranin, ai u përgjigj si i nxehur nga inati:

«Besimi dhe respekti i Mehmetit kundrejt nesh nuk është i tillë, që të na japë mundësinë të dëgjojmë ndonjë fjalë për miqësinë e tij pa u indinjuar. Para pak kohe u prit nga ne një delegacion, u dëgjuan kërkesat e tij dhe, pasi u parashtruan kushtet, që mua m'u dukën me vënd për nderin dhe dobinë e mbretërisë epriote, u kthye përsëri tek ai. Ne, duke mbajtur ndër të tjera parasysh se s'mund të merret nëpër këmbë vullneti i tjetrit, pritëm përgjigjen dhe hoqëm dorë nga armët për sa kohë që paqa, e kërkuar nga të dy anët, qëndronte e varur. Por ai na përbuzi me një mënyrë t'atillë, që s'na quajti të denjë të pakën as për përgjigjen që i duhej dhënë armikut. Prandaj ne s'kemi ndërmënd të dëgjojmë më referime prej teje për normat e pajtimit zyrtar. Sa për ty, në se mund t'i zotohesh armikut diçka në një kohë mërish të përbashkëta kaqë të mbëdha, besimi që ke merituar s'ka për të të munguar nga ana jonë. Me gjithë këtë, përsa ka të bëjë me frenimin e furisë së ushtarëvet dhe me mësymjet e zakonshme të krahinarëvet tanë, unë s'marr asnjë zotim kundrejt teje dhe asnjë përgjegjësi përsipër për ndonjë ngjarje të rrezikshme, sepse as që kam ndër mënt të pranoj ndonjë farë besëlidhjeje zyrtare me ju, besëlidhje që unë, gjersa jam përbuzur njëherë, e hedh poshtë gjithashtu me përbuzje. Urrejtja jonë s'ka të pakësuar dhe vetëm begenia e karakterit tënd ka bërë që të qetësohet e të pushojë të thuash ai zjarri i shpagimit. Kjo miqësi personale me ty, në ndodhtë ndonjë ndryshim i fatit apo i gjëndjes, ka për të të sjellë ndoshta shumë nder e dobi».

Hamuri, pasi i puthi, sipas zakonit të gjindjes, dorën armikut dhe mikut njëkohësisht, u largua as i gëzuar, as i hidhëruar nga përgjigja në fjalë.

Por thuaj se me lajka të njejta i dolli përpara Skënderbeut, që po drejtchej për nga ajo anë, edhe Sinami. Edhe kërkesavet të këtij ai ua vuri veshin po me atë gatishmëri, sepse, si vetë vegjëlia, si pjesa më e madhe e ushtarëvet tanë, duke mos e përçmuar paqen e kërkuar prej një kohe aqë të gjatë dhe lutjet e shuma të armiqvet, dukeshin se kishin për t'u pajtuar me gjithë qef me vullnetin e tyre. Kështu, pasi dalë nga dalë u hyri në zëmër dëshira për pushim, forcat tona u pakësuan gjer diku në të dy anët (a) dhe kampet e kaluan në qetësi, apo më mirë në plogështi, atë verë.

Skënderbeu u dha tani pas detyrash civile dhe lavdesh të tjera të kësaj dore; mirëpo vdekja aqë e pikëlluar e mbretit Alfons, që iu lajmërua asaj vere, e largoi aqë tepër nga gjithë punët publike dhe private dhe e dërmoi aqë shumë me hidhërimin e vet, sa që u muarr shumë ditë me nderimin zyrtar të kësaj humbjeje, me zi e pikëllim publik, duke lënë më nj'anë hallin e armiqvet dhe duke e shlyer krejt nga mëndja fitoren që pat para pak kohe. Dhe me të vërtetë, Alfonsi qe jo i padenjë për të marrë me vehte vajet pa mbarim dhe lotët e sin-

---

a) D.m.th. në të dy frontet. në atë të Dibrës së poshtëme dhe të sipërme.

qerta jo vetëm të Epirit dhe të aleatëvet, por edhe të botës mbarë. Mecena (a) më i mirë nga gjithë më të mirët, ai la në pikëllimin më të madh çdo farë burri të ditur dhe ushtarak; bashkë me të u çdukën njëkohësisht edhe çmimet e tij për letrat, çmimet për armët dhe me zor, ndoshta pas një kohe shumë të gjatë, kanë për t'u rikthyer nderimet për të gjitha dijet. Prandaj le të na lejohet nga të gjithë, sidomos nga brezat e ardhëshëm, ta themi se për shumë shekuj s'është dukur ndonjë çmonjës i i burrërisë dhe i vlerës njerëzore më i mirë se ai. Veç kësaj, kush nuk do ta lavdëronte me fjalët më të përshtatura begeninë mbretërore dhe zotësinë e mendjes së atij burri për të gjykuar, si të them, në çdo orë, si për punë shakaje, si për punë serioze? Me fatin lozonjar, që herë i ecënte, siç ndodh, herë jo, ai fitoi kudo lavdinë më të madhe. Përveç këtyre, thuhet se zor të ketë lënë ndonjë mbret tjetër i atij shekulli pasuri dhe thesare më të mbëdha. Kështu Epirotit me të drejtë iu desh të vajtonte mikun e vet aqë besnik dhe të fuqishëm që ndrroi jetë, mikun, prej të cilit, po t'i vështronje qoftë fatin e mirë, qoftë vullnetin, mund të kishte si prej ndonjë thesari të vet çdo gjë të nderuar dhe të dobishme. Vetëm një gjë ia pakësonte disi hidhërimin të pikëlluarit, që Alfonsi ishte shumë plak dhe prandaj mendonte se ai shkoi jo kundër ligjevet të natyrës.

Çdo detyrë tjetër (b) nderi dhe përshpirtërie, që mbetej në këtë rast, u krye me shpejtësinë dhe urtësinë më të madhe. Një delegacion u dërgua për tek i biri, Ferdinandi, mbreti i ri, me qëllim që ta ngushullonte për vdekjen e t'et dhe njëkohësisht ta përgëzonte, si pas zakonit, për pushtetin e ri mbretëror, por edhe ta bënte për vehte dhe t'i jepte djaloshit zëmër, duke i përmendur shërbimet atërore dhe miqësinë epirote. Delegacioni në fjalë sillte me vehte edhe dhurata të zakonshme që e nderonin, si edhe porosinë që të risillte në Epir Hamzanë, i cili prej kohe po përpiqej me anë të mëshirimit të fatit të vet, të autoritetit dhe të mirësisë së miqëvet, të pajtohej rishtas me të ungjin. Ai ishte dhe mbahej akoma i mbyllur në burg, sepse, me gjithë që, nga ndryshimi në fjalë i gjëndjes dhe nga fati i ri i Ferdinantit, që arriti kulmin, qenë bërë shumë ndryshime dhe u qenë hequr prangat pothuaj të gjithëvet në një gëzim publik aqë të madh, prapësëprapi kish urdhër që Hamzai të mbahej në rojë si edhe më parë, si një peng i sigurt i të ungjit, me qëllim që të mos i prishej zëmra Skënderbeut, po të lirohej ai.

Delegacioni ynë u prit me nderimet më të mbëdhaja që mund t'i bëheshin, sidomos në një gjëndje të tronditur si ajo, kur në të katër anët kish plakosur zia e kur në mbretërinë e re s'kish ardhur ende paqa (c), e turbulluar fort nga vdekja e Alfonsit.

Pasi Hamza u suall në Krujë, përsëri u vendos nga i ungji që të mbahej i mbyllur, por në një burg më pak të rëndë. Por qarjet e papushuara të nipit dhe lotët përzier me lutje, e çdukën dalë nga dalë edhe atë rreptësi e mëri që mbetej e kështu Skënderbeu, me atë zëmër atërore, ia fali së shpejti jetën bashkë me lirinë dhe gjithë nderet. Por Hamza, i cili s'e harronte pengun që kish lënë pranë Otomanit dhe kish frikë, po të gëzonte lirinë dhe mirësinë e të ungjit, për

a) D.m.th. mik dhe përkrahës i dijevet, si dikur romaku Mecena.
b) D.m.th. përveç vajtimit dhe lotëvet që derdhën për të.
c) Është fjala për paqen shpirtërore.

gruan dhe fëmijët, pasi i shprehu falenderimet me respektin më të madh, i tha:

«Ti mendove për shpëtimin tonë jo për ndonjë meritë timen, por vetëm nga zemërgjerësia jote. Është e udhës që edhe unë, që s'po i gëzohem dot bujarisë sate lidhur me shpëtimin e jetës dhe të nderit tim, të kujdesem për jetën e të tjerëvet dhe të mos i marr krejt më qafë sot në këtë mirëbërësi tënde ata, që dikur i mora më qafë me pabesinë time. Pranë Mehmetit ndodhet guraja ime fatzezë dhe e pafajshme, ndodhen fëmijët tanë të vegjël dhe të padjallëzuar. Ata jetojnë atje prej një kohe të gjatë dhe do të jetojnë, gjersa Tirani do të besojë se unë vazhdoj të jem i tij pranë teje; dhe ai do ta besojë këtë, kur të marrë vesh se unë s'e kam pranuar mirësinë tënde të tanishme dhe faljen e jetës e të lirisë. Për ndryshe, ajo egërsirë, që na ka zënë neve besë, do ta shqyejë fare, do ta copëtojë pengun e kotë të besës sonë dhe gjaku i pafajshëm do të paguajë dënimin e krimit atëror. Duhet, pra, që Otomanit ne t'i heqim ndonjë farë dredhie, me qëllim që unë ta shpëtoj dhe ta ruaj ndërkohë të gjallë pengun në fjalë, gjersa të mund ta çliroj pastaj krejt, me rastin më të parë që do të më paraqitet. Sonte unë do të marr arratinë nga Kruja, gjoja sikur të jenë hapur burgjet pa dëshirën dhe dijeninë tënde, dhe do të shkoj tek Mehmeti, duke u shtënë se ruaj ndaj tij tërë dashurinë dhe besnikërinë e dikurshme; unë nga punët e tua s'do të lë asgjë, qoftë pa dëgjuar, qoftë pa i treguar mbretit, që beson lehtë, siç bëja zakonisht më parë, atëhere kur isha me fat më të mirë pranë tij; me këtë mënyrë, pasi t'ia heq çdo dyshim që mund të ketë për mua nga shkaku i robërimit tim dhe i qëndrimit të gjatë pranë teje, do të mund të ikëj prej tij me gjithë familjen. Në këtë punë shumë do të ndihmosh edhe ti, po të jetë se do të tregosh botërisht ndonjë farë mërzitjeje të madhe për ikjen tonë dhe fajin për të do t'ua ngarkosh, si zakonisht, rojevet të burgut. Ndërkaqë, përsa kohë që do të qëndrojmë pranë Tiranit, duke pritur rastin e kthimit tonë, ne do të na kesh atje në vënd të zbulonjësit dhe të vrojtonjësit: asgjë s'ka për të kurdisur e gatitur armiku kundrejt teje, që t'i shpëtojë veshit e gjykimit tënd».

I ungji s'i mohoi asgjë, por i tha:

«Gjersa ne ta falëm ty jetën, o Hamzë, dhe gjërat e tjera që ta zbukurojnë atë, nuk të pengojmë aspak që të kesh prej kësaj faljeje përfitimet më të mundëshme dhe të shpëtosh njëkohësisht ata, të cilët me të drejtë mund të të padisin në jetë të jetëvet si borxhli të shpëtimit dhe lirisë së tyre. Shko, nisu, gjëje kohën dhe rastin më të mirë për vete dhe korigjoje më në fund vehten tënde, gjersa mbetet mjaft kohë për t'u ndrequr e korigjuar. Ne të besojmë ty për të gjitha dhe e aprovojmë planin tënd në fjalë. Asnjeriu s'do t'i heqish dredi, asnjeri s'do të gënjesh, o Hamzë, veçse vehten tënde, në qoftë se do të vazhdosh edhe më të shkosh pas besimit dhe miqësisë së barbarit, sepse pranë tij janë në rrezik të barabartë si trupi, si shpirti yt dhe i njerëzvet të tu. Për ne, kurdoherë që të vish, s'do të ketë gezim më të madh dhe pranë nesh ti do të kesh po atë vënd fati dhe nderi».

Të gjitha këto që u thanë u vunë me njëherë në zbatim, sa po u thanë, dhe pothuaj me të njejtën shpejtësi e me kujdesin e heshtur të ungjit Hamza u largua brënda po asaj nate nga Kruja. Në mëngjez u përhap kudo lajmi i ikjes së tij, ndërsa rojet u qortuan rëndë për

plogështinë e tyre. Ai kur arriti te Tirani, me zhurmën që u bë rreth ikjes së kurdisur të tij, ia mbushi lehtë mëndjen për gjithë ato që pat menduar dhe për shumë gjëra të tjera më të rëndësishme; me gjithë këtë, Hamzës s'i u kthye më kurrë nderi i mëparëshëm jo për dyshim të besimit, por më tepër, ndoshta, për faj të vetë fatit. Sa për kthimin e tij në Epir, ai ose s'u kujdesua, ose s'pati mundësi që të ikënte, kështu që çdo zotim i tij dolli i kotë; por thonë se ai vdiq pas pak kohe (a) në Kostandinopojë, duke lënë atje gruan dhe fëmijët, ndërsa shumë besojnë se u helmua nga Mehmeti, i cili s'duronte dot ta kish për më gjatë para syvet dhe ta shikonte të sillej si ndonjë shkaktar i kërdisë matjane, që la nam. Me këtë mënyrë ai e gjeti ndëshkonjësin e pabesisë së vet andej nga kish frikë fare pak. Dhe kështu mbaroi ky burrë, sigurisht, jo i padenjë për t'u përmëndur, sikur natyra t'ua kish vënë më mirë frenë pasionevet të pazakonshme të lakmisë për të mbretëruar.

Skënderbeu gjatë kësaj kohe, pa turbulluar gjëkundi paqen me Hamurin e Sinamin, përveç ndonjë rasti, kur furia e ushtarëvet vepronte më kokë të vet, duke vizituar herë Dibrën, herë vëndet e tjera të krahinës, bëri shumë ndërtime të dobishme dhe të bukura për krahinarët, sidomos në Mat, ku shumë monumente të të vjetërvet, të sheshuara gërmadhë përdhe, po prisnin të rindërtoheshin.

Ndërkaqë Otomani, i cili shpresonte për shkak të pushimit në fjalë të tanëvet që të ripajtohej me të, s'pushoi së vepruari me anë të Hamurit e të Sinamit, për t'u marrë vesh me Skënderbenë për çështjen e tentuar sa e sa herë më kot. Por, me gjithë lutjet e veta, ai s'ia arriti dot kurrë paqes zyrtare. Paqa e veçuar me mbretërorët u mbajt. Me këtë mënyrë, me që turmat ishin mësuar pak nga pak me pushimin e përmendur më lart, edhe urrejtja armiqësore kish pushuar nga të dy anët dhe paqa, me përjashtim vetëm të emrit, po lulëzonte me tërë rrjedhimet e veta, si të ish zyrtare.

---

a) Kuptohet: pasi arriti në Kostandinopojë.

## MARIN BARLETI,

prift shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT, PRINC I EPIROTËVET»

### — Libri i dhjetë —

Në kohën që gjëndja e punëvet epirote ishte e tillë, Skënderbeun po e grishte fati për lavde të reja dhe për një armik të ri në Apuli. Kjo krahinë e Italisë, tanimë shembëll fort bindës i punëvet njerëzore dhe provë e gjallë e paqëndrueshmërisë së fatit, po tronditej nga hera prej armëvet dhe sundimtarëvet të huaj, pa qënë e mbrojtur sa duhet nga dora e fortë e askujt. Dhe ja, pikërisht në këtë kohë, kish vajtur nga Galia, me një ushtëria shumë të madhe, duka Joan, bir i mbretit Renat, duke kërkuar që ta aneksonte atë mbretëri në bazë të një farë së drejtë trashëgimore. Për këtë arësye ai ia nisi edhe luftës, të cilën sa po e kish ndezur, dhe me fatin e mirë që pati, brënda një kohe të shkurtër, ishte bërë gati kudo zot me anë të armëvet dhe ia kish rrëmbyer nga duart mbretit Ferdinand, të rrethuar për turp, pothuaj tërë fuqinë dhe gjithë shpresën e sundimit. Por, që fillimi i kësaj lufte të mos mbetet i pa qartë, si edhe arësyeja e gjithë atyre grindjeve, e cila edhe Italinë e mbajti në ankth për disa kohë, edhe sundimtarët më të mbëdhenj të të krishterëvet i tronditi për shumë vjet, mua më duhet në këtë rast të shkoj më tutje dhe t'ia nis me një farë mënyrë tregimit të ngjarjes që nga fillimi.

Në mbretërinë napolitane, në kohën kur katedrën dhe fronin e Shën Pjetrit e drejtonte papa Urbani i gjashtë, ishte zot një farë Joane, e para, siç thonë, me këtë emër, me kombësi epirote dhe me atdhe Durrësin. Kjo mbante anën e pseudopapës Klement, i cili ishte zgjedhur në detyrën supreme priftërore as me mënyrë katolike, as sipas zakonit, (nga ku lindi edhe skizma shumë e madhe në kishën e Perëndisë), dhe e përkrahte atë fort. Prandaj Urbani thirri kundër saj për ndihmë mbretin e Hungarisë, Karlin, i cili u hodh në Itali me një ushtëri shumë të fuqishme dhe e la Joanën pa mbretëri dhe pa jetë. Pas kësaj thonë se Karli, pasi e fuqizoi dhe e qetësoi atë mbretëri me anë të autoritetit apostolik, me njëherë sa po u kthye në Hungari, vdiq i helmatisur. Vendin e tij si mbret e zuri i biri Vladislav, i dëgjuar e trim në luftë. Ky, pasi i nguli mirë këmbët në Hungari dhe në mbretërinë atërore, u hodh fluturimthi me ushtëri në mbretërinë e Apulisë, të cilën e shtiu në dorë dhe jetoi e mbretëroi për një kohë të gjatë në qetësi e në paqe. Por, gjersa synimet e njerëzvet janë pa anë e fund dhe të ndryshueshëm, ai, duke e marrë përsipër nga fati që i ecënte dhe duke mos u kënaqur vetëm me atë mbretëri e gjëndje, si fort lakmitar për pushtet që ishte, e hodhi mëndjen e fluturoi në gjëra

më të larta. Ai i kish vënë për qëllim vehtes dhe kish vendosur që të shtinte në dorë pushtetin e Romës dhe të të gjithë Italisë. Për këtë ai së pari nxiti popullin e Romës në kryengritje kundër Bonifacit, kryevalltarit të nëntë (a) të qytetit (b). Ky iku nga qyteti dhe u tërhoq në Viterbium, por me gjithë këtë nuk mundi të hynte në qytet. as ta shtinte në dorë, siç e kish menduar, për arësye se i kundërshtoi pjesa më e madhe e popullit. Por pastaj, në kohën e Gregorit të XII-të, duke gëzuar një simpati më të madhe të popullit nga mos prania e papës, u lëshua mbi qytet dhe e pushtoi atë me sulmin që bëri. Pas kësaj shkoi edhe më tutje dhe po përpiqej të fuste nën zgjedhë Firencën. Florentinët, të cilët ishin mësuar të jetonin në liri dhe nuk donin me asnjë mënyrë të mbanin zgjedhën e skllavërisë, me anën e një virgjereshe të re, me të cilën mbreti Vladislav kishte marrëdhënie të ngushta, e qëruan atë me helm dhe me këtë mënyrë çliruan nga frika dhe tirania vehten e vet dhe mbarë Italinë.

Pasi mbreti Vladislav, i cili është quajtur popullorçe edhe Lancilag dhe i cili sundoi për 29 vjet në mbretërinë e Apulisë, i lau kështu hesapet me jetën pa lënë fëmijë, mbretërinë e shtiu në dorë e motra e tij Joana, e cila i zuri vëndin pas vdekjes. Kjo, e shtyrë nga këshillat e disa princërve dhe nga nxitjet e miqvet, u martua me kontin Jakov Picenin. Por ky shumë pak kujdesej për mbretërinë sipas vullnetit të saj; prandaj ajo i dha munxën dhe e përzuri nga mbretëria. Kështu ajo e mori vetë përsipër barrën e mbretërisë dhe e mbajti për disa kohë, gjersa po ata princër e dukë të mbretërisë, të cilët e quanin të padrejtë sundimin e një gruaje dhe të padenjë të ishin pa mbret, i kërkuan me lutjet më të zjarrta që të zgjidhte ndonjë burrë (c), atë që ajo do ta gjykonte më për interes të shtetit dhe për sundimin e të cilit ata të mos dilnin të penduar, dhe ta bënte bir në shpirt. Një palëve u donte zëmra për këtë punë Alfonsin. mbretin e Aragonës, një palë të tjerëve ua kish jo më pak qefi Ludovikun, dukën e Andagavëvet (ç). Ndërsa për këto po flitej me të madhe dhe po shpreheshin ndër kohë mendime gjithëfarësh për shkak të mospajtimit në fjalë të dëshiravet, Alfonsi, burr sigurisht me mëndje shumë të lartë dhe princ shumë i dëgjuar i asaj kohe, i cili, veç kësaj, e kish marrë vesh punën dhe e dinte fare mirë e ish gatitur për këtë qëllim, ia mbërriti i pari fluturimthi në Apuli dhe kështu, me që, siç thonë, i pari e ka zakonisht dhe fatin më të mirë, u pranua për bir nga mbretëresha pa asnjë luftë. Por me kalimin e kohës, me që punët njerëzore s'gjëjnë kurrë qetësi, filluan të lindnin së pari midis tyre grindje; pastaj këto u rritën aqë shumë, sa që, nga urrejtja për hera dhe më e madhe, me të cilën haheshin, ata ndezën zjarret dhe luftrat më të mbëdha. Por Alfonsi. i cili me plot të drejtë ishte mbushur me mëri dhe mbahej nga simpatia më e madhe e popullit, dhe i cili nuk mund t'i duronte gjithë ato poshtërime, e rrethoi më në fund mbretëreshën në qytetin e Napolit. Ajo, duke parë se punët e saj kishin arritur në një gjëndje që dukej se i kish ardhur fundi mbretërisë së mundur dhe pushtetit suprem, dërgoi me njëherë në Gali delegatë bashkë me letër për të ftuar mbretin

a) «Papës së nëntë» etj.

b) D.m.th. të Romës. Shpesh, për qytetet e përmëndur e të njohur, lihet pa u përmendur emri i veçantë.

c) Me kuptimin: «mashkull».

ç) Të Anzhuinëvet.

Renat, të vëllanë e Ludovikut, që të vraponte sa më shpejt me forcat ushtarake për t'i dhënë fund rrethimit në fjalë, duke i premtuar njëkohësisht, në bazë të së drejtës së adoptimit, edhe sundimin e Apulisë. Si u gatit, pra, një ushtëri e pazakonshme dhe forca gale shumë të mëdha, Renati iu turr Siqelisë dhe Apulisë duke e shpëtuar mbretëreshën me lehtësi nga rrethimi. Me njëherë pas kësaj ai u pranua bir në shpirt prej saj dhe u caktua trashëgimtar i gjithë mbretërisë (më parë që nxjerrë jashtë familjes, si bukëshkelë, Alfonsi). Jo shumë kohë pastaj, Alfonsi, duke pasur parasysh se si mbretëresha që kish vdekur, si Renati, ishin përzier në punët e mbretërisë, nisi kundër tij një luftë shumë të madhe, e cila zgjati për katër vjet, dhe më në fund, me fatin që tani i qeshi, e mundi atë dhe e përzuri nga mbretëria. Njëzet e dy vjet jetoi ai pas kësaj dhe, kur më në fund po vdiste, la me testament si trashëgimtar në këtë mbretëri Ferdinandin, djalin e tij të vetëm, me gjithëse jo legjitim, as të mirëpritur në popull, por të dashur për mbretërthit e fort të shquar në punët e luftës. Këtij ia forcoi pushtetin edhe papa Piu me autoritetin e vet apostolik (a).

Me t'u marrë vesh kjo gjë, Joani, i biri i Renatit dhe farefis i mbretit të frengjëvet Ludovikut, dukë n'atë kohë i Andagavëvet, mblodhi me të shpejtë një ushtëri të pamasë dhe me atë numur shumë të madh forcash u lëshua me flamuj të çpalosur kundër Apulisë. Bashkë me të vinte nga pas, me forca të shuma dhe me ushtëri mercenare, edhe konti Jakov Picenini, mëndjemprehtë dhe i dëgjuar në atë kohë për aftësitë dhe veprat luftarake, të cilit i qe besuar komanda e gjithë ushtërisë. Atje (b) ai (c), pasi i kalli vëndit kudo frikën dhe e zhyti në pështjellim pa pritur ,mori brënda një kohe të shkurtër në besë pothuaj gjithë mbretërinë, sepse me anën e tij, duke i kthyer armët mbretit (ç), u hodhën princi tarentin vezignan ruzan, soran, atteas dhe salernin, veç këtyre, duka i Venozës, markezi i Krotonës, konti i Kampobasos dhe po thuaj të gjithë bujarët e Siqelisë dhe të Daunisë. Përkundrazi, pas Ferdinandit shkuan duka i Dandit bashkë me dukën e Melsës, konti i Fundit bashkë me kontin e Arianit dhe të Matalunës. Gjithashtu Karafët, Diamedët, bujarë napolitanas dhe pak të tjerë. Këta të gjithë, pasi u gatitën dhe u armatosën nga të dy anët për luftë, vrapuan në fushën e Sarnit, të cilën e kishin zgjedhur për betejë. Me të arritur atje,vendosën e rrjeshtuan të dy palët radhët e ushtërisë dhe u përleshën e bënë një luftë shumë të madhe dhe të ashpër, që zgjati gjer vonë atë ditë. Të vrarët nga të dy anët qenë të shumë. Më në fund fitorja qëndroi pranë galëvet dhe kontit Jakov, kurse Ferdinandi, i cili mori arratinë duke lënë kampin e stremet, shkoi me fare pak të tjerë në Napoli.

Kur e mori vesh këtë Piu i dytë, aso kohe shtyllë e lirisë romake dhe e fesë së krishterë, i trëmbur se mos galët, po të pushtonin mbretërinë e Apulisë, të mburrur si zakonisht nga fitorja, do t'i rrëmbenin Italisë lirinë, bëri që bashkë me Francisk Sforcën, dukën e Milanit, t'i dërgonin për ndihmë mbretit me forca shumë të mëdha Federik Urbinatin dhe Aleksandër Sforcën. Kur këta hynë në Abrutium, u dolli

---

a) Me autoritetin e vet si papë, i cili quhej pasardhës i Pjetrit apostullit etj. (= me autoritetin kishëtar).

b) Në Apuli.

c) Kuptohet: «Joani».

ç) D.m.th. «Ferdinandit».

me vrull përpara bashkë me forcat gale konti Jakob dhe në një vënd pranë qytetit, i cili quhet i Shën-Fabjanit, nisi një luftë shumë e madhe dhe një përleshje e tërbuar, në të cilin galët i shpartalluan armiqtë dhe ia arritën një fitoreje të shkëlqyer, megjithëse jo të papërgjakur. Kur e mori vesh këtë mbreti Ferdinand, i cili vazhdonte të qëndronte në Napoli, i trëmbur se mos atje po e rrethonin galët, la për mbrojtjen e qytetit mbretëreshën, ndërsa vetë, me që nuk mund t'u bënte ballë armëvet gale dhe të brendëshme njëkohësisht, shkoi të thuash me pak forca në qytetin e Barit, pasi e kish humbur gati të tërë mbretërinë. Por Piçenini, kur dëgjoi për ikjen e mbretit, la në Abrutium një roje të fuqishme, me qëllim që të mos i dilte që andej ndonjë armik i ri, dhe u nis fluturimthi me forca per në Bari, ku ishte Ferdinandi. Ndërkohë veç papa Piu bashkë me Sforcën, dukën e Milanit, kishin mbledhur një ushtëri të re, të cilën e dërguan për ndihmë të mbrettit Ferdinand; por, duke qënë se rrugët ishin mbyllur dhe shtigjet zënë nga armiku, fare pak mundësi kish që të kalonin. Një hall edhe më i madh e zuri atëhere Piun; prandaj, duke menduar se ishte nevoja për ndonjë trim dhe kapedan të dëgjuar të jashtëm, (gjë që shikohej si më e rëndësishmja për atë punë), vendosën njëzëri të gjithë të thirrej në Apuli bashkë me ushtërinë e tij Skënderbeu, princi i epirotëvet dhe i maqedhonasvet, me emër fort të madh dhe përkrahës i vetëm i selisë së Romës, jo i panjohur pastaj edhe për vetë Ferdinandin nga miqësia e dikurshme me tanë e tij. Kaqë shumë peshë që kishte ai farë burri! Dhe me të vërtetë, duke ardhur nga ana e detit, ai s'mund të pengohej prej armikut, por do t'u hapte, kur ta donte puna, rrugën forcavet që vinin nga Italia. Prandaj unë, që ta them haptazi të vërtetën, nuk mund të mos çuditem në këtë rast dhe të mos zëmërohem me mosmirënjohjen e shkrimtarëvet kundër burravet të dëgjuar, të cilët, me gjithëse kësaj lufte i kanë dalë hakut me zell të madh nga çdo anë, për Skënderbenë s'gjej të kenë thënë asnjë fjalë, sikur ai të mos kishte qënë mbështetja më e madhe e kësaj lufte dhe shpëtimtari e çlirimtari i vetëm, që të flas kështu, i asaj mbretërie dhe shpagimtari i vetëm i lirisë mbretërore. Atë, vetë mbreti Ferdinand, sa qe gjallë, e nderoi si babë dhe i dha po me aqë mirënjohje dhe zëmër bujare, si shpërblim të trimërisë dhe meritavet të tij të pazakonshme, qytetin Trani bashkë me dy qyteza jo sido të apulianëvet. S'ka dyshim se këto pastaj, siç mund të shikohet nga ndonjë anë edhe sot, i mbajtën për gjithëmonë pasardhësit e Skënderbeut, kur, pas atij fati të zi (a), bashkë me pushtetin atëror të tyre, u përmbys edhe Arbëri.

Ndërkohë të deleguarit e papës Piu, të Sforcës dhe të mbretit Ferdinand arritën bashkë me letrat tek Skënderbeu, të cilin po e nxisnin dhe po i luteshin që të vraponte të hidhej për tej bashkë me ushtërinë dhe forcat për të çliruar dhe mbrojtur Ferdinandin, mikun e tij. Skënderbeu, si përkrahës i flaktë i Selisë së shënjtë apostolike që ishte, duke mos harruar, veç kësaj, miqësinë e mbretit Alfons, me të cilin ishte lidhur me një dashuri shumë të madhe, e pranoi dhe e mori me gjithë zëmër përsipër që ta shpinte këtë detyrë dhe punë gjer në fund. Me një ushtëri, pra, lule djemsh e të fuqishme, u hodh e mbrriti me të

---

a) Pas vdekjes së tij.

shpejtë në Dauni; por, përpara se të largohej nga mbretëria, ra sa më me kujdes, se më me urtësi dhe shpejtësi, në ujdi me Mehmetin, sundimtarin e turqvet, dhe bëri me të armëpushim për një vit. S'ka dyshim se ai rregulloi dhe siguroi ashtu, siç e donte puna, edhe gjithë çështjet e tjera të pushtetit të vet, drejtimin dhe mbrojtjen e të cilit ia la në dorë gruas dhe disa miqve nga paria. Pas kësaj, ai dërgoi përpara në Siqeli, në pjesën që është rreth Farit [a]), Goikon, nip prej motre, burrë i dëgjuar dhe trim në luftë e në punë, bashkë me pesëqind kalorës të zgjedhur, për ta sulmuar armikun më parë që andej. Pastaj, pas shumë lutjesh dhe të falurash bërë Perëndisë për fitoren dhe për shpëtimin e vet dhe të të vetëvet, nisi përpara ushtërinë për në anijet dhe triremet, që papa Piu bashkë me dukën Sforca [b]) kishin dërguar nga Italia për ta hedhur në Apuli, pjesërisht në limanin e Durrësit, pjesërisht në Akrolisos apo në Media [c]) dhe në gjirin e Rizonit [ç]); pjesën tjetër të forcavet e mori me vehte për në anijet në Askrivium [d]) dhe që andej në Raguzë. Por, përpara se të kaloj më tutje, kam vendosur të largohem pakëzë këtu nga tema dhe të përpiqen të përshkruaj, ashtu si të mundem, qytetin e Raguzës.



Raguza, të cilën me një emër tjetër e thërrasin Epidaurum, është një qytet që ndodhet, siç u pëlqen disave, në Liburni, pranë detit, me një vënd anijesh [dh]) dhe një liman mjaft të përshtatur, për mbrojtjen e të cilit është ndërtuar një pirg i fuqishëm; rrethi i këtij i kalon të një mijë hapat. Ka një kështjellë ta papushtueshme, të rrethuar andej e këndej me male, të fortifikuar si jo më mirë me punën, mjeshtërinë dhe dorën e njeriut. Qyteti është i mbushur me faltore dhe i stolisur me ndërtesa madhështore; burime të pazakonshëm dhe të pashteruar gurgullojnë pa prerë në të përmes gypash dhe ujësjellësish. Ky qytet ka një qeverim dhe regjim politik aristokratik. Themelonjësit e parë të tij thonë se kanë qenë epidaurasit. Zotëron një vënd jo të gjerë, por malor e shkëmbor, bashkë me dy qyteza. Populli dhe qytetarët e Raguzës janë në paqe dhe në tregëti me çdo popull. Hungarezëvet dhe

---

a) Siqeli quhej edhe ishulli, edhe Kalabria. Fari (feneri) gjëndej në kepin jugor të Kalabrisë. Prandaj Siqelia rreth Farit = Kalabria.

b) Françesko Sforca, duke i Milanos, që përkrante Ferdinandin.

c) Akrolisos është kalaja antike mbi Lezhën e sipërme. Këtu = Lezha. Media ësht pa dyshim Shën Gjini, i cili, tek të huajt, edhe sot quhet Shën Gjini i Meduës.

ç) Gjiri i Risonit = grykat e Kotorrit në Dalmacinë jugore.

d) Askrivium — emëri antik i Kotorrit.

dh) Në origjinal ka «novalia» (= vënd i papunuar, djerr etj.), por duket se është gabim shtypi, në vënd të «navalia», vënd anijesh (kantjer).

turqvet u paguajnë tribute. Në çdo gjashtë muaj zgjedhim kryetarin, të cilin e quajnë, në gjuhën e vet, Kenez. (a) Mallrat i transportojnë më të katër anët, si për tokë ashtu edhe për det, me anijet e veta dhe ua kalojnë mjaft popujve të tjerë të Dalmacisë dhe të Liburnisë në pasuri, në të mirat e tjera dhe në virtute. Këta gjithashtu, me që janë të lirë përsa u përket ligjevet b) dhe të pajisur me zakone, kanë, sipas shembëllës së venedikasvet, senat, qeveri (c) dhe rend patricësh të dalluar nga vegjëlia (d). Shtetin e administrojnë vetëm patricët; vegjëlia është e dhënë pas punëvet të veta dhe për punët e shtetit shumë pak interesohet.

Por tani po kthehem në temë.

Kur Skënderbeu arriti në Raguzë, u derdh i gjithë qyteti dhe i dolli përpara një mizëri populli për ta pritur me duartrokitje dhe gëzim shumë të madh. I përciellur prej tyre, ai hyri në qytet dhe u prit me nderime dhe bujari. Të nesërmen, pasi u bënë, sipas zakonit, kremtime zyrtare dhe ceremoni fetare, i ra qytetit rreth e përqak, ndërsa ditën tjetër vazhdoi duke vizituar arsenalet navale, kështjellën dhe gjithë fortifikimet e qytetit. Dita e katërt, përkundrazi, kaloi me lodra të ndryshme dhe me sehire gjithëfarësh. Të nesërmen e shpunë në senat, ku u nderua me shumë dhurata të ndryshme dhe ku u lavdërua zyrtarisht para mbledhjes nga një farë Davidi, shkrimtar raguzinas, i cili i u drejtua Skënderbeut, siç thonë, me këto fjalë plot lavde:

«Nuk e di, o princ i ndritur Skënderbe, se ç'yll mund të dilte dhe të dukej sot më i ndritur e më i shkëlqyer për qytetin tonë dhe për popullin e Raguzës, se ç'diell më vezullonjës e ç'hyjni më mirëdashëse dhe më përkrahëse se sa pamja dhe prania jote plot mirësi. Me të vërtetë, sot, kur ti hyre në qytetin tonë, çdo gjë ndriti e shkëlqeu për ne, çdo gjë u kthye në gëzim e lumturi. Qielli, i errësuar dhe i mbuluar me re, u kthjellua, u ndrit e u bë pasqyrë nga pamja jote. Toka gjithashtu, kur ti po shkelnje në të, u duk se ngazëllohej, kënaqej e buçiste vetiu nga klithmat e gëzimit që lëshonte. Qytetarët të gjithë e populli i tërë u vu re se po të shikonin e të vështronin si ndonjë perëndi dhe hyjni prej qielli. Gazi dhe hareja buçiste dhe oshëtinte kudo më të katër anët, si në festë. Ç'është e vërteta, ti na ndrite, na zbardhe ne dhe qytetin tonë, vatrat dhe shtëpitë tona, si ndonjë rreze fort e ndritur e diellit. Prandaj, sa po u hap lajmi se ti zbrite në brigjet tona, të gjithë qytetarët pleq, të rinj, vajza, gra, të rritur, fëmijë, të shëndoshë, të ligur e sakatë vrapuan kush e kush më parë e grumbuj-grumbuj për të parë ty e për t'u kënaqur me pamjen e praninë tënde, se emri yt, o princ fort i ndritur, është i dashur e i dëshiruar jo vetëm këtu dhe në Epir, por edhe në të gjithë Italinë.

Ç'të them më? Ne besojmë se Zoti i madh e i vërtetë, krijonjësi dhe rregullonjësi i botës së tërë, të ka dërguar ty mbi dhe që të nderosh e t'u japësh shkëlqim, që t'u dalësh zot e të mbrosh jo vetëm atdheun tënd me emër atje në Epir e në Maqedhoni, selinë dhe mëmën e mbretërvet të mbëdhenj dhe të kapedanëvet të pathyer, por edhe

---

a) Knez, sllavisht = kont.
b) Gëzojnë të drejtën e vetëqeverimit.
c) Në origjinal magistratë (magistratus).
d) Më saktë, sipas origjinalit: «nga plebejtë».

Dauninë dhe Italinë, mbretëreshën dhe shpikësen e të gjithë virtutevet dhe artevet të bukura. Ja, emri yt tanimë, o princ fort i ndritur, po merr dhenë kudo: ja, të gjithë ty po të thërrasin për ndihmë dhe për mbrojtje, ty po të quajnë shpëtimtar, mbrojtës dhe çlirimtar. Ja, mbretërit dhe udhëheqësi i gjithë dheut (a) po të lusin për të shkuar në mbrojtje dhe ndihmë të tyre. Ja, Piu me nam, mëkëmbës i Zotit dhe koka drejtonjëse e mbarë botës, bashkë me Sforcën, dukën e milanezëvet, dhe Ferdinandin, mbretin e Siqelisë dhe të Apulisë, po dërgojnë tek ti përfaqësonjësit e vet për t'u shkuar me të shpejtë në ndihmë dhe për të çliruar Italinë.

O, lum atdheu që të nxorri ty, një burrë kaqë të madh! O, lum prindërit, që të lindën ty! O, lum paranikët e bashkëluftëtarët, që të vinë ty pas dhe të kanë në krye si udhëheqës, drejtonjës, prijës dhe kapedan, që gëzojnë, që kanë dhe kënaqen me një mbret kaq të madh!

Do të shkosh në Apuli, o mbret tmeronjës dhe i pathyeshëm, do të shkosh, o yll i ndritur e i bukur i Arbërisë (b), në Itali, do ta çlirosh atë, do ta mundësh armikun. Ti ke mundur Muratin me nam, mbretin shumë të fuqishëm të turqvet, që i dha sa herë dërmën krenarisë dhe fuqisë hungareze; ti ke mundur Mehmetin, djalin e tij, që ka vënë nën zgjedhë sa e sa mbretër, sa e sa prijës e sovranë, si të sektit të vet, ashtu edhe të fesë së krishterë, që ka shtruar sa e sa mbretërira, që ka qënë tmeri i gjithë botës, që ka zënë, vrarë dhe dërmuar sa e sa prijës të tyre, sa e sa princër e perandorë. Vetëm ti, me të vërtetë, je bërë tmeri i turqvet, vetëm ti ke ditur t'i thyesh turqit. I lumur do të shkosh, o princ i pathyeshëm, më i lumur do të kthehesh. As Aleksandri yt epirotas, as ai Pirroja, mbreti rrufe i epirotëvet dhe mjeshtri i luftravet, nuk u kthyen fitimtarë nga Italia ashtu, siç do të kthehesh në atdhe i lumur e fitimtar ti, o mbret i fuqishëm e bujar. Ja, populli dhe qytetarët e tu raguzinas, po ngrejnë për ty një altar, ja, si perëndi dhe hyjni po të shërbejnë e të nderojnë; ja, për ty, që të kthehesh fitimtar e shëndoshë' e mirë, janë gati t'ia drejtojnë pa prerë lutjet Perëndisë. Ja, qytetin, familjen, fëmijët, çdo gjë që kanë, që zotërojnë, vehten e tyre më në fund, ty po t'i kushtojnë e ty t'i lënë në dorë».

Si u nderua kështu publikisht nga qytetarët dhe nga populli i Raguzës, Skënderbeu qëndroi atje duke pritur sa të vinte gjithë flota dhe gjithë ushtëria; si erdhën, u bënë dhe u zhvilluan lodra dhe ndeshje të ndryshme e gjithëfarësh. Pastaj Pal Engjëlli, kryepeshkopi i Durrësit, i cili ka qenë shoku dhe pjesëmarrësi i të gjithë mundimevet, rreziqevet dhe këshillavet të Skënderbeut, si ndonjë Ahat tjetër i Eneut c), duke falënderuar qytetarët dhe popullin e Raguzës, mbajti këtë fjalë:

«Etër senatorë, qytetarë të ndritur dhe të pashoq, unë besoj se, qyteti dhe muret tuaja janë ndërtuar jo nga ndonjë mendje njerëzore, por më tepër hyjnore, sa bëjnë çdo njeri të mahnitet gjer në kulm. Dhe me të vërtetë, kush do ta quante vehten të pajisur me një dituri aqë të rrallë, me një dituri aqë të gjerë, me gojtari aqë të madhe, qoftë të fituar me punë, qoftë të dhuruar prej natyre, sa që të mundte apo të guxonte jo t'i shpjegonte me hollësi këto vepra të lavdishme, por vetëm t'i kuptonte? Qyteti i Raguzës është quajtur me një emër tjetër

a) Papa.
b) Në origjinal ka trajtën femërore (Ablaniae), jo asnjanësen (Albanum).
c) Ahati ka qënë një mik i Eneut.

më të denjë edhe Epidaurum, si një qytet më se i pasur, madje më i çmuar dhe më i lartë se çdo pasuri; dhe me të drejtë e me vënd është quajtur Epidarum, sepse cili qytet, cili shtet múnd të krahasohet në ditët tona me të? Ai është plot e përplot me pasuri dhe me të gjitha të mirat; ai është i pajisur me zakonet e virtutet dhe me disiplinat me të mira. Ai, o etër, mban në gji një senat madhështor, një shtet shumë të lulëzuar, mban në gji senatorë, me një farë madhërie imperiale dhe plot respekt, të cilët kanë ditur ta ruajnë gjithëmonë miqësinë, paqen dhe harmoninë me të gjithë kombet dhe popujt. Por, për Zotin e pavdekëshëm, ç'ka më të mirë apo më të këndëshme se paqja për qytetet?

Përveç këtyre, këtu lulëzojnë gjithë artet e lira, filozofia, teologjia, shkenca e ligjevet dhe artet e disiplinat e tjera. Por përsa i përket sidomos punës së anijërisë, tregëtisë, le të më lejojnë qytetet dhe shtetet e tjerë të them se qyteti juaj jo vetëm që mund të matet me to, por edhe t'ua kalojë shumë. Me të vërtetë, ç'detra nuk çajnë me anijet e veta tregëtarët raguzinas, ç'toka nuk përshkojnë, cilat janë ato vënde aqë të vetmuara dhe aqë të largëta, ku raguzinasit të mos afrohen e të mos hyjnë? Çka është, pra, më fisnike, më e ndritur dhe më e spikatur se qyteti i Raguzës, i cili jeton e qeveriset me ligjet e veta, pa iu dhënë e pa iu shtruar kujt? Më nj'anë ai ka detin me ishuj e bokëri, në të cilat gjëndet çdo bukuri e kulturë, m'anë tjetër tokën; ai gëzon një fushë mjaft pjellore, të punuar mirë dhe mjaft të bukur; ka qyteza të fortifikuara, krypore, një liman mjaft të sigurt dhe të përshtatur.

Por ç'të them për shpirtmirësinë dhe zëmërdhëmbshurinë tuaj kundrejt të rrezikuarvet në det, kundrejt të ikurvet, të mërguarvet, të varfërvet dhe tregëtarëvet? Ç'të thuash më tepër për qytetin e Raguzës, veç se atë që thuhej zakonisht dikur për qytetin e Romës, se: «është streha dhe atdheu i vdekëtarëvet?» Pikërisht kështu duhet folur tani për qytetin e Raguzës: «ai është limani më i sigurt, që pret e ku gjëjnë strehë gjithë tregëtarët, të pasurit dhe të varfërit, shkollë dhe mësonjëse e të gjitha virtutevet, shembëllë e ndritur e gjithë zakonevet të mira, nderi dhe krenarie e gjithë Dalmacisë, e detit Ilirik, Adriatik dhe Egje. Prandaj duhet thënë se Raguza apo Epidauri është vendosur e themeluar në këtë vënd prej epidaurasvet sigurisht me vullnetin hyjnor. Dhe nuk do të ishte kush, ndoshta, profet i kotë, po të thoshte se ky qytet i juaj ka për ta ngritur dikur kryet më lart ndërmjet qytetevet të tjerë më të mbëdhenj të mbarë botës dhe se ka për t'u matur me to me armët, fuqitë, forcën dhe trimërinë për sundimin.

Por ç'të them, o etër senatorë, për bujarinë tuaj, për madhërinë dhe njerëzinë tuaj? Me të vërtetë, kush nga vdekëtarët, o qytetarë të shquar dhe të pashoq, do të mund të thurte si duhet për gjithë këto vepra të ndritura dhe kaqë të mbëdha dhe për mirëbërësitë tuaja ndaj nesh, lavdet që ato meritojnë? Mua më duket se është më mirë që unë të hesht, se sa të them pak gjëra, apo t'u thur lavde jo të zjarrta, sepse sa më shumë të flasësh për to, aqë më tepër mbeten për t'u thënë dhe do të mendonja se nuk do të më mungonte në këtë rast materiali, por koha për t'i thënë. Me gjithë ketë, qe të mos dukem fare mosmirënjohës ndaj mirëbërësisë dhe bujarisë suaj kundrejt nesh, unë, me që s'kam s'i t'ju shpërblej ndryshe, do t'ju shpreh ashtu si mundem dhe sa jam në gjëndje falënderimet sipas varfërisë dhe pafuqisë së mëndjes sime. Dhe së pari unë i shpreh falënderimet e pafund dhe të pashlyeshme nga zëmrat tona shkëlqesisë dhe urtësisë suaj, o princ i ndritur, se-

natit fort mirëdashës dhe Republikës suaj; pastaj juve, o qytetarë fort të shquar e të pashoq të këtij qyteti të nderuar e madhështor, më në fund, ju të gjithëve, çfarëdo grade dhe rangu qofshi. M'anë tjetër, unë ju zotohem dhe ju jap fjalën se, për të mirat që na kini bërë, kujtimi juaj, emri i juaj dhe i qytetit tuaj do të jenë për gjithëmonë, sa të jemi ne gjallë dhe sa të rrojë Epiri, të ngulitura thellë në shpirtin, në mëndjen dhe në zëmrat tona, dhe do të qendrojnë për jetë të gdhëndura dhe të skalitura pranë nesh në gurë të gjallë dhe monumentale. Në asnjë rast dhe nga asnjë brez s'kanë për t'u hequr dhe për t'u çdukur ato dhe ne do t'ua rrëfejmë dhe do t'ua lëmë bijvet e nipërvet tanë dhe këta bijvet e nipërvet të vet. Prandaj unë i lutem sot me gjithë shpirt Zotit të madh e të vërtetë, i cili është shpërblenjësi më i mirë i të gjitha mirëbërësivet dhe i të gjitha punëvet të pëlqyera, që t'jua shpërblejë ashtu si e meritoni dhe t'ju falë shpërblimet e përjetëshme për gjithë mirësitë tuaja kaqë të mbëdha kundrejt nesh, që t'ju ruajë gjithëmonë, t'ju shëndoshë, t'ju bëjë të fortë dhe të patundur, ju, mbretërinë, pushtetin, senatin, Republikën, fëmijët, të mirat, familjen edhe emrin tuaj».

Pas këtyre fjalëve të kryepeshkopit të Durrësit, ushtarët arbërorë i dhanë fund pjesës që mbetej prej asaj dite me lodra heshtash dhe me ndeshje e sehire të ndryshme dhe gjithëfarësh. Pas kësaj muarrë urdhër që të bënin gati të gjitha sa duheshin për lundrim. Pasi i bënë gati dhe i rregulluan si duhej të gjitha dhe me që puna nuk lejonte më vonesë, ai mendonte që të hidhej, me ndihmën e Zotit, në Apuli ditën e parë që anijet do të mund të lundronin, pasi të sillej krejt flota në Raguzë dhe të mblidheshin atje gjithë forcat këmbësore dhe kalorëse. Kështu Kastrioti dërgoi nëpër bregdet që të mblidheshin në Raguzë gjithë anijet dhe triremet, të cilat kishin ardhur nga Italia për të marrë ushtërinë e tij. Gjithashtu po atje të mblidhej çdo ushtar apo anije e tij që ishte nëpër breg të Epirit dhe të Maqedhonisë sa që as qyteti të mos mund ta nxinte atë mizëri njerëzish, as limani gjithë ato anije. Dhe aqë e madhe ishte dëshira që u digjte të gjithëvet në zëmër për t'u hedhur në Apuli, sa që dukeshin sikur nuk shkonin për në luftë, por për shpërblime të sigurta të fitores. Ai i kish thirrur prej Epirit dhe Maqedhonisë të gjithë ushtarët nga të katër anët, por, se sa ishte ushtëria që u transportua në Dauni, për këtë mendimet janë të ndryshëm. Një palë thonë se në anijet hipën pesëmijë këmbësorë dhe dy mijë e dyqind kalorës, një palë të tjerë, dy mijë këmbësorë dhe tri mijë e pesëqind kalorës. Disa, bashkë me të cilët dyshoj edhe unë vetë, s'e kanë vënë numurin, por thonë se mizëria që hipi në anijet ishte aqë e madhe, sa që dukej se në Epir, në Maqedhoni dhe në Iliri s'kish mbetur frymë njeriu.

Skënderbeu, kujdesin për ushtarët që të hipnin me rregull e pa zhurmë në anijet, e mori përsipër vetë, kurse kujdesin për ngarkimin e ushqimevet i a la Giuric Vladenit. Ushqimet që u ngarkuan ishin për pesëmbëdhjetë ditë dhe prej tyre, të gatuara, për pesë ditë.

Kur të gjithë ishin në anije, dërgoi rreth e përqark barkat me qëllim që të vinin nga të gjitha anijet dhe të mblidheshin në qendër të qytetit për të marrë urdhërat lundërtarët dhe kapedanët e anijevet bashkë me nga dy ushtarë. Si u mblodhën, në fillim i pyeti a kishin marrë në anijet ujin e nevojshëm për njerëzit dhe për kafshët për aqë ditë, përsa kishin edhe ushqim. Pastaj, pasi iu përgjigjën se në

anijet kishte ujë për pesëmbëdhjetë ditë, porositi ushtarët që të rrinin urtë dhe të tregoheshin të bindur si duhej, duke mos u grindur me lundërtarët dhe duke i lënë të qetë në punën e tyre. Anijet mbartëse do të mbroheshin nga krahu i djathtë prej tij dhe prej Gjin Muzakës me pesë anije më thind, [a]) nga krahu i majtë prej Andrea Zaharisë dhe Moisiut, (i cili ishte atëhere kapedan), me po aqë anije me thind. Nëpër anijet të kishin drita, nga një në anijet me thind, nga dy në anijet për mbartje. Në anijen pretoriane të ishin si shënjë për natën tri drita.

Si u njoftoi këto urdhëra, i porosit të ktheheshin në anije dhe të nesërmen, me ndihmën e Zotit, të niseshin, pasi të jepej shënja. Shumë anije ishin nisur ([b]) nga gjiri i Rizonit, nga limani i Durrësit, nga Vlora dhe nga gjithë bregu i Epirit dhe i Ilirisë. Shumë të tjera kishin ardhur vetëm për plaçkitje. Por Skënderbeu, me të dalë drita, vuri qetësinë me anë të tellallit nga anija pretoriane dhe tha: «O Zot Jezu Krisht, bir i Perëndisë së pavdekëshme, që rri në lavdi të përjetëshme në të djathtë të Atit shumë të lartë dhe të plotfuqishëm; që i krijove të gjitha në fillim nga hiçi dhe ato drejtohen e qeverisen sipas vullnetit dhe urdhërit tënd; që e zgjodhe prej amëshimit fenë tënde të krishterë shumë të shënjtë dhe me gjakun tënd fort të çmuar dhe të martirevet e të apostojvet të tu të shënjtë e themelove me një mënyrë të admiruar dhe e përhape e e madhove në tërë rruzullin e dheut, duke i caktuar si mëkëmbës tënd e krye të apostojvet shumë të lumurin Shën Pjetër dhe pasardhësit e tij, të cilëvet u dhe dhe u dhurove çdo pushtet për të lidhur e zgjidhur si në qiell ashtu edhe në tokë, dhe porosite e urdhërove të gjithë vdekëtarët, sidomos të krishterët e tu të preferuar, që t'u binden porosivet dhe urdhëravet të atyre e që të ruajnë e të mbrojnë me tërë fuqitë e me gjak fenë tënde katolike dhe kishën e Romës; edhe unë sipas urdhëravet dhe porosivet të këtyre duke u lutur, i përunjur, si i padenjë prej tufës së tyre, mora përsipër me gjithë zëmër mbi supet e mia këtë fushatë dhe detyrë, me qëllim që të mbroj, me ty përpara si udhëheqës, të shpëtoj dhe të çliroj nga agresorët dhe armiqtë Kishën tënde shumë të shënjtë, qytetin e Romës, fenë katolike dhe Italinë. Prandaj, o At i plotfuqishëm dhe i mëshirshëm, po të drejtohem ty tërë respekt e me frikë në zëmër dhe po të lus që ta pëlqesh ndërmarrjen time dhe të më shtrish dorën e krahun, dhe të dërgosh kryeëngëllin Mikael, lajmëtarin shumë të shënjtë të të miravet dhe shërbëtorin tënd, që të jetë për mua mbrojtës e të ndodhet natë e ditë pranë meje (se unë e respektoj), që të më japë, të m'i shtojë dhe të m'i drejtojë fuqitë, qëndresën dhe trimërinë, kështu që ky udhëtim e lundrim i im të jetë i mbarë dhe fatbardhë dhe të hidhem shëndoshë e mirë dhe pa u dëmtuar në Apuli me gjithë ushtërinë time dhe pasi t'u jap arratinë dhe dërmën armiqvet të tërbuar, duke plotësuar dëshirën time, të kthehem shëndoshë e mirë në atdhe dhe fitimtar e triumfator në vatrat e mia, i nderuar dhe i ngarkuar me plaçkë lufte».

Pas kësaj lutjeje, kryepeshkopi bëri ceremonitë hyjnore dhe pastaj, si tha edhe meshën, dha me anë të bories shënjën e nisjes. Dhe u nisën me një erë të mbarë e mjaft të fortë, prandaj dhe u çdukën me të shpejtë nga sytë dhe s'po dukeshin më nga toka. Mirëpo pas pak kohe

a) Me sqep.
b) D.m.th. kishin ardhur në Raguzë, të nisura për Itali etj.

u ngrit një mjergull që i mbështolli e i mbuloi me një mënyrë t'atillë, që zor t'i shmangeshin anijet përplasjes midis tyre. Me gjithë këtë, ata lundruan me këtë mjergull dhe me këtë mënyrë gjer në mbrëmje, kur u dolli përpara ishulli Augusta. Kapedani i anijes, duke parë se era po ngrihej me një fuqi që shtohej pa pushim dhe se deti po tronditej nga një stuhi shumë e madhe, i tha Skënderbeut në dëshironte të drejtoheshin atje. Skënderbeu ia pëlqeu mendimin (se ishte kohë vjeshte) a) dhe tërë flota u fut në liman. Atje, pasi lëshuan e ngulën spirancat, ndënjën tetë ditë, të vonuar nga stuhia shumë e madhe, nga fuqia e erëravet dhe nga dallgët e detit. Kur pushoi stuhia dhe filloi të frynte një erë e mbarë, si mbaroi edhe lutja që bënë, (se ishte mengjes) b), të gjitha anijet i ngritën me të dalë dielli spirancat dhe u nisën nga limani, duke lundruar për tërë atë ditë dhe për tërë natën që pasoi. Dhe, kur zbardhi drita, u duk bregu i Apulisë. Skënderbeu pyeti atëhere se cili ishte ai vënd aty afër dhe, kur dëgjoi se ai quhej «mali i Shën Engjellit», c) «Bukuri», tha, «atje drejtojini anijet, sepse unë e nderoj fort Kryeëngjëllin Mikael». Dhe, kur vëndin e panë me sy, ai iu lut Perëndisë që ardhja e tyre në Apuli t'u dilte për mirë si vetë atij, si shokëvet të tij; pastaj dha urdhër që t'u jepnin anijevet dhe flota mori tëposhtë e brënda një kohe të shkurtër iu afruan tokës. Atëhere ai, duke këcyer nga anija bashkë me kryepeshkopin dhe disa ushtarë, dërgoi përpara vrojtonjësit që t'i njoftonin, po të shikonin gjëkundi armiq. Këta u kthyen dhe i suallë lajmin se armiqtë nuk ishin larg. Ndërkaqë Skënderbeu, pasi hëngrën bukë dhe muarrë vehten, u kthye në anijet bashkë me të vetët dhe urdhëroi që anijevet t'u jepnin në drejtim të qytetit të Barit. Duke lundruar me erë të mbarë, ato u futën në qytet, ndërsa forcat duallë të gjitha në tokë.

Kur duka Joan ç) bashkë me kontin Jakob d) panë se Skënderbeu kishte ardhur për ndihmë të mbretit Ferdinand me një ushtëri aqë të madhe dhe të pajisur, e lanë rrethimin dhe u tërhoqën së andejmi bashkë me forcat e veta, duke i ngulur çadrat po thuaj 30 mijë hapa larg. Ndërkohë Ferdinandi, kur e pa se ishte liruar nga rrethimi dhe se armiku ishte larguar, e la qytetin nga gëzimi dhe i dolli Skënderbeut përpara për ta pritur. Me t'u takuar, iu lëshuan shoqi shoqit dhe, duke puthur e përqafuar njeri tjetrin, hynë në Bari të brohoritur me gëzim të pazakonshëm nga të gjithë. Të shihnje atëhere! Po thuaj tërë qyteti ish tundur e ish derdhur për të pritur Skënderbenë! Qytetarët e çdo seksi dhe të çdo moshe, të gjithë të gëzuar si në festë, po vraponin pa dallim e kush e kush më parë në qendër të qytetit dhe pranë vëndit ku qëndronte kapedani. Asgjë tjetër s'ndihej ditën e natën në për qytet, asgjë s'ndigjohej nëpër lagjet e nëpër sheshet, veç se zërat e atyre që brohoritnin e lëshonin britma gëzimi për ardhjen e prijësit arbëror. Nga njëra anë qytetarët dilnin prej qytetit e shkonin në anijet; nga ana tjetër arbërorët drejtoheshin në qytet e në muret, bridhnin fushavet dhe

---

a) D.m.th. kohë, kur mund të rrezikoheshin.

b) Në kohën e mëngjezit të krishterët i bënin rregullisht lutje dhe i faleshin Perëndisë.

c) Mali i Shën Engjellit — Monte Sant Angelo, gadishull malor në Apuli.

ç) Duka Joan — Giovanni Antonio Orsini i Tarantos, një nga udhëheqësit e kryengritjes kundër Mbretit Ferdinand.

d) Konti Jakob Piccinini — udhëheqës trupash mercenare (kondotier) në shërbim kundër Ferdinandit të Napolit.

fshatravet, kryenin punë të ndryshme; një palë shilonin kuajt e të tjerë gatitnin frenat, disa armët, një palë tjetër predhat: gjithësecili po merrej me detyrën e vet; asnjeri s'rrinte pa punë apo në plogështi, diçka do të bënte dhe të gjithë gatiteshin për luftë, sikur të kishin për t'u ndeshur që atë çast me armikun. Me gjithë këtë, kur u gdhi, Epiroti u nis me disa nga forcat e veta për të plaçkitur vëndin e atyre që ishin hedhur nga ana e armikut, dhe pas pretimit u kthye në Bari me plaçkë të madhe, të cilën e dha për t'u ndarë ndërmjet ushtarëvet të vet dhe qytetarëvet. Pastaj, ditën vonë, thirri në mbledhje të gjithë ushtarët e vet dhe i ndezi për luftë e nxiti për fitore kështu:

«Më kujtohet, o burra të fortë dhe bashkëluftëtarë të mij kryetrima, se ma ka zënë dikur veshi që Velisari, ai kapedani dhe perandori me emër i bizantinëvet, kur bënte fushatën e vet kundër belgasvet ose anglëvet, kundër të cilëvet u nis me një flotë të madhe dhe të cilët pastaj i shtiu edhe në dorë, sapo nxori fuqitë e veta në tokë, me qëllim që ushtarët të mos e kishin mëndjen për t'u kthyer në atdhe dhe të mos ziheshin robër në vënd, që të dilnin fitimtarë, i dogji dhe i zhuriti në zjarr të gjitha anijet, sepse, po të mbaheshin nga shpresa që të përfitonin prej tyre, ata nuk do të luftonin me tërë forcat dhe gjer në vdekje për t'ia arritur fitores. Unë shoh qartë si drita se pikërisht një gjë e tillë ngjau edhe me ne, o ushtarë të mij fort të dashur. Me të vërtetë, ne, larg shtëpisë, larg atdheut, përtej detit, në një vënd armik e në një truall të huaj, ndërmjet armiqësh e kundërshtarësh nga të katër anët, jemi fare pa asnjë shpresë volie për t'u kthyer në atdhe dhe punët tona janë në një gjëndje t'atillë, sa që shumë pak mundemi ne të mendojmë a të qëndrojmë apo të kthehemi që këndej, sepse, përveç kuajvet, armëvet dhe zëmravet që s'na ndahen nga armët, neve s'na ka mbetur gjë tjetër. Madje, për ne s'ka më shpëtim, veç se po të arrijmë ndonjë fitore të shkëlqyer dhe të shënuar mbi armiqtë.

Por ne, ushtarë, duhet të jemi të qetë, sepse unë shoh që jemi grumbulluar këtu të gjithë me urdhërin dhe vullnetin hyjnor, që të ruajmë dhe të mbrojmë trashëgimin dhe shtëpinë e Krishtit, kishën dhe selinë e tij të shënjtë; prandaj ai do të na e dërgojë neve fitoren e lehtë dhe të shpejtë nga qielli; ne, duke luftuar në emër të tij dhe me ndihmën e tij kundër armikut, do ta dërmojmë këtë dhe do të kthehemi fitimtarë e shëndoshë e mirë në atdhe, duke triumfuar. Për këtë unë s'kam asnjë dyshim, kur sjell ndërmënd së pari burrërinë dhe trimërinë tuaj të njohur, kur mbaj parasysh pastaj tërë ato fitore të arritura prej jush, tërë ato kërdira e badërdira, bërë armiqvet. Prandaj, me besim në fuqitë dhe burrërinë tuaj, unë e mora me kënaqësi përsipër mbi supet e mia këtë fushatë, sepse me trimërinë tuaj unë jam mësuar të shpartalloj dhe të çfaros ushtëri dhe forca ushtarake të tjera shumë më të mëdha dhe më të fuqishme; aqë me tepër, ushtarë të mij, burra të fortë dhe kryetrima, ju do t'u jepni arratinë dhe do t'i ndërmoni këto forca të paka, këtë ushtëri dhe armik të dobët, i cili, siç e patë, vetëm nga emri ynë, që ta them kështu, para se të na shikonte me sy dhe të përleshej me ne, ua mbathi dhe e la rrethimin. Për ne, pra, ushtarë, mbetet që ta ndjekim këmba këmbës këtë frikacak, që tani ka marrë arratinë.

Por dëgjoni, ju lutem: në rast se armiku ynë frikacak dhe i paaftë për luftë do të dojë të na presë dhe të përleshet me ne, gjë që s'e besoj, atëhere unë do të dëshironja para së gjithash që ta vëmë në lojë dhe

t'ia marrim mëntë me sulme të shpejta dhe me ndeshje të pandërprera e goditje të dendura nga të katër anët dhe kështu ta lodhim krejtësisht. Pas kësaj, ose t'i japim dërmën, po deshëm, ose ta zëmë me lehtësi të gjallë. Dhe me të vërtetë, ai është i armatosur rëndë dhe këmbët i ka të zëna keq nga pesha e madhe dhe nga rraqet. Kuajt i ka të veshur me hekur, që s'janë të zotë për të na ndjekur ne, as të aftë për të ikur vetë. Përkundrazi, ne të gjithë, siç e shikoni, jemi të armatosur shumë lehtë dhe kuajt i kemi shumë të lehtë dhe shumë të shpejtë e të gatshëm për çdo gjë. Prandaj, bashkëluftëtarë të mij fort të dashur e kryetrima, seicili jush le të bëhet gati, le të gatitë armët, predhat, kuajt dhe gjërat e tjera të nevojshme për ndeshje, sepse nesër, Zoti përpara, do të sulmojmë armikun».

Në mëngjez, sa zbardhi drita, ushtarët arbërorë, të cilët u ndezën tani edhe me keq nga këto fjalë dhe po e lypnin me gjithë zëmër ndeshjen, pasi dëgjuan më parë meshën, me t'u dhënë shënja e bories, dualë të gjithë të radhitur e të gatitur me flamujt e vet në fushë kundër armikut. Por, duke qënë se prijësi i Arbërit e quajti të mjaftë për atë ditë që të bënte vetëm provën e parë të betejës, me qëllim që armiku ta tregonte se çfarë luftëtari ishte dhe sa i zoti në armët, ata u përleshën me të jo me të gjitha forcat, as me ushtërinë të rrjeshtuar, as duke mbajtur rregullin e të luftuarit, por provuan një ndeshje fare të lehtë. Në këtë ndeshje dhe betejë u vranë me siguri nga ushtëria gale 30 vetë, u zunë robër 20; përkundrazi, nga ushtarët arbërorë dhe epirotë nuk pati asnjë rob, vetëm 4 të plagosur. Prandaj këta, të kënaqur sa më s'bëhet e tërë zëmër, u kthyen që të gjithë fitimtarë nga beteja dhe hynë tërë gaz në Bari.

Të nesërmen Skënderbeu bashkë me mbretin Ferdinand, pasi thirrën në mbledhje kapedanët dhe kryetarët e kampevet, si italjanë, si arbërorë, filluan të mendonin se ç'duhej bërë, se a duhej hedhur kundër galëvet me tërë ushtërinë, apo duhej shkuar në Abrutium [a]) për t'u çelur e liruar rrugët, udhët kyçe dhe shtigjet forcavet të Piut e të Sforcës, të cilat ishin dërguar, siç e kemi thenë më sipër, për ndihmë mbretit. Më në fund fitoi ky mendim, se duhej nisur për në Abrutium, me qëllim që, pasi të mblidheshin të gjitha forcat në një vënd, të luftohej kundër galëvet me tërë ushtërinë. Pasi u vendos, pra, njëzëri që të shkohej në Abrutium për të marrë ndihmën e shokëvet, u lëshua një urdhër për të gjithë ushtarët, si për ata të mbretit, si për arbërorët, që të ngjeshnin armët dhe të bëheshin gati, duke marrë me vehte edhe ushqime të thata për pesë ditë. Pas kësaj pune ushtëria, me përjashtim të trupavet që lanë si roje në qytet, dolli e gjithë bashkë me mbretin dhe me Skënderbenë dhe, pasi kaloi mu para syvet të galëvet, po vazhdonte drejt për në Abrutium pa asnjë lëvizje nga ana e armikut. Ka që thonë se ushtarët e mbretit u larguan natën fshehurazi pa u ndjerë. Me të arritur atje [b]), i sulmuan pa pritur nga të katër anët armiqtë që ruanin hyrjen dhe i dërmuan pa pandehur nga përpara, nga prapa dhe nga çdo anë, duke vrarë pjesën më të madhe të tyre dhe duke i zënë robër. Kështu ua liruan hyrjen dhe ua hapën rrugët shokëvet dhe forcavet ndihmëse, në krye të të cilavet ishin duka Federik Urbini dhe Aleksandër Sforca. Nga të gjithë këta pastaj u shkri dhe u formua një ushtëri e vetmë, e cila i ngriti çadrat pranë Ursarës, qytet i Apulisë, që ish nën sundimin

a) Abrutium — krahinë e Italisë, Abrucët.
b) D.m.th. në Abrutium.

e mbretit (a). Prej këtij vendi prijësi i Arbërit, pasi la mbretin bashkë me ushtërinë italiane, u nis vetëm me forcat e veta për në Bari, sepse kishte frikë, ndoshta, se mos konti Jakob, si dhelparak dhe i zgjuar që ishte, e shtynte me ndonjë mënyrë qytetin në fjalë për dorëzim, apo mos shkonte atje dhe e pushtonte me armë. Kur pa se çdo gjë atje ishte siç ia donte zëmra, u largua së andejmi, pasi i rregulloi punët, dhe vendosi që të dilte me forcat e veta dhe të përleshej me kontin Jakob e me dukën Joan, duke luftuar me tërë ushtërinë të radhitur. Duke i ndërsyer për luftë, ata nuk i bënë bisht ndeshjes me të dhe, pasi u radhitën forcat nga të dyja anët, duallë në fushë.

Skënderbeu e kishte ndarë ushtërinë e vet në tri pjesë, prej të cilavet njerës i kish vënë në krye Moisinë nga Dibra, tjetrës Gjuricin, nip prej motre, burrë trim e të provuar, kurse të tretën, me të cilën dëshironte që të përleshej me kontin Jakob, e mbajti vetë. Dhe kështu, pasi i radhiti këto me këtë mënyrë, dërgoi përpara, sipas zakonit, shqiponjat dhe flamujt e vet dhe, me të buçitur boria, ia filloi një përleshjeje shumë të ashpër me armiqtë, me të cilët po thuaj luftoi tërë ditën, duke i sulmuar nga tri anë. Më në fund, me luftimet e paprera dhe me ndeshjet e dëndura që bënte për hera e më shpesh nga njëra dhe tjetra anë, siç e pat vendosur që më parë, ai e lodhi dhe e ligështoi kundërshtarin. Shpresa që kish patur iu plotësua ashtu siç e priste, sepse në këtë betejë armiqtë që u vranë dhe që u zunë gjallë qenë të shumë, përkundrazi, nga arbërorët dhe epirotët u vranë fare pak; më shumë u plagosën, asnjë pothuaj nuk u zu.

Por Picenini, b) i cili ishte i rrahur në punët e luftës, kur e pa se Skënderbeu me ushtarët arbërorë ia kalonte në luftë dhe në armë, mendoi, si dinak që ishte, në mund të takohej dhe të fliste me Skënderbenë; mbase bisedonte me të dhe e bënte që të hiqte dorë nga armët dhe ta pushonte ndeshjen. Si u shkëput, pra, nga radhët e ushtërisë, dolli para të tjerëvet dhe me zë të lartë e thirri Kastriotin me emër, duke e grishur dhe iu lutur që të bisedonte me të. Skënderbeu, si i begenisur fort dhe i patrëmbur që ishte, nuk ia kundërshtoi aspak kërkesën për të folur e për të biseduar, dhe, pasi u shkëput nga të tjerët, u drejtua për tek ai me njëherë sa e vuri re. Me këtë mënyrë të dy kapedanët u larguan nga kampet dhe duallë jashtë tyre, në shesh; atje, në një vënd që zgjodhën mu në mes dhe që dukej mirë nga të katër anët me qëllim që të mos ngrihej ndonjë pusi, u takuan, pasi i hoqën luftëtarët në një largësi të barabartë.

Konti Jakob, kur pa Skënderbenë, mbeti gojë hapur, pa nxjerrë zë, si i goditur të thuash prej rrufeje, nga admirimi dhe s'po ia hiqte sytë dhe vështrimin që kish hedhur e ngulur mbi të. Skënderbeu, pasi la shpatën dhe armët, iu afrua i pari i çarmatosur; e kapi me duar nga mezi dhe e ngriti përpjetë, si i pakët që ishte nga trupi; pastaj siç e kish zakon, e puthi dhe menjëherë e lëshoi lehtë. Atëherë konti Jakob, gati për të gënjyer me çdo fjalë dhe vepër, ia filloi, me qëllim që të rriste besimin e paqënë, të shtihej se kishte për të biseduar me të për një çështje të madhe dhe për t'u kujdesuar për shumë gjëra. Ai zotohej se do të bënte që galët ose ta linin krejt krahinën e mbretërisë së Apulisë dhe të ktheheshin prapë në Gali, ose të griheshin të gjithë dhe mbreti Ferdinand ta gëzonte i qetë dhe në paqe sundimin e vet. Ai

a) Ferdinandit.
b) Konti Jakob.

thoshte se e dinte mirë që galët në fjalë, të cilët prej natyre ishin të pacipë dhe mëndjembëdhenj dhe ushqenin një urrejtje që në djep kundër italianëvet, po ta shtinin Apulinë në dorë, nuk do të mjaftoheshin vetëm me të, por do të kërkonin sundimin e gjithë Italisë, njerëzit e së cilës t'i kishin skllevër si kafshë.

Për këto dhe për shumë gjëra të tjera, të cilat synonin nga njera anë në të mirën dhe nderin e mbretit Ferdinand, nga ana tjetër në lavdinë dhe dobinë e pamasë të vetë princit Skënderbe, zotohej konti Jakob se do të bisedonte dhe do të kujdesej me Skënderbenë, nga i cili kërkoi para së gjithash që të urdhëronte të binte boria për të dhënë shënjën e tërheqjes dhe për të pushuar ushtarët e tij betejën. Këtë gjë ai ishte gati ta bënte edhe vetë, me qëllim që ushtëritë e të dy palëvet të pushonin dhe të merrnin frymë nga lodhja dhe nga beteja e paprerë, sepse kishin luftuar pothuaj tërë ditën. Ai pohonte se kjo gjë bëhej dhe respektohej me të madhe në bazë të ligjit dhe të zakonit italjan të artit ushtarak dhe të shërbimit të shënjtë në ushtëri; por, me qënë se tanimë po e mbulonte dhenë errësira dhe po plakoste nata dhe nga të dy anët ishin të gjithë të këputur, do të ishte më mirë që secila nga të dy ushtëritë të kthehej dhe të pushonte në kamp. Përveç këtyre, ai e këshillonte Skënderbenë dhe i kërkonte që, pasi t'i caktonte vëndin ku të takoheshin, të kthehej atje pa tjetër të nesërmen në mëngjez për të biseduar, por me pak kalorës, për të mos rënë në sy të dukës Joan dhe të galëvet.

S'ka dyshim se të gjitha këto konti Jakob i bisedonte me Skënderbenë me një mënyrë aqë të pasinqertë dhe hipokrite, sa edhe dinake. Dhe me të vërtetë, Picenini kishte kurdisur planin që ose ta zinte Skënderbeun të gjallë me anë pritash, ose ta vriste fare, (punë kjo sigurisht e shëmtuar dhe e kobshme nga vetë natyra e saj), ose, duke zgjatur fjalën tërkuzë, t'i hante të pakën ditën, në të cilën beteja e caktuar do të pushonte, përleshja do të ndërpritej me qëllim që arbërorët, të cilët e kishin dafinën dhe fitoren gati dhe ndër duar, të mos bëheshin zotër të saj dhe që ai ta çlironte vehten dhe ushtërinë e vet dhe ta shpëtonte nga një mynxyrë e tillë, duke parë se s'kish mundësi që të shpëtonte ndryshe.

Skënderbeu, për shkak të emrit dhe autoritetit që kish ai burrë, i dha besimin më të madh dhe me zëmër të pastër e të sinqertë u zuri besë fjalëvet dhe kërkesavet të tia, të cilat ia plotësoi pa frikë dhe si jo më mirë, duke urdhëruar që boria të jepte shënjën e tërheqijes dhe që ushtarët e tij të pushonin betejën. Ndërkaqë veç Moisiu dhe Gjurici, kapedanë të Skënderbeut, pasi u kishin dhënë armiqvet arratinë dhe i kishin grirë para mjaft kohe, suallë tek Epiroti katër radhë ushtarësh të armatosur, që kishin zënë. Picenini, kur i pa, u skuq e s'hapi gojë, ndërsa mëndja iu turbullua. Më në fund, pasi e mblodhi vehten, iu drejtua Arbërorit tërë dredhi e dhelpëri me këto fjalë:

«Unë po shoh, o princ i ndritur Skënderbe, (gjë që edhe më çudit njëkohësisht), se ushtarët dhe kapedanët e tu janë fare të pabindur ndaj teje, rebela dhe pa pikë frike Perëndie në zëmër. Dhe me të vërtetë, siç e shikon vetë, pas urdhërit tonë që njëzëri vendosëm të shpallej për ta pushuar ushtarët betejën në tërë kampin nga të dy palët, tuajt i sulmuan këto radhë të ushtarëvet të mij, të cilët iu bindën menjëherë dhe me gjithë qef urdhërit tonë, dhe, pasi i shpartalluan dhe i dërmuan, i suallë me paturpësinë dhe poshtërsinë më të madhe tek ti.

Kjo gjë mua më duket shumë e pavënd dhe e padrejtë dhe në kundërshtim me besën dhe nderin tënd. Unë veç, me besimin e madh që kam në fjalën dhe burrërinë tënde, nuk dyshoj aspak se ti, o princ i madhërishëm dhe i pathyeshëm, besën dhe zotimet që m'i dhe njëherë, do t'i mbash edhe tani, siç i ka hije çdo princi dhe burri shpirtmadh. Prandaj unë kërkoj prej teje, o Skënderbe, princ shumë bujar, që këto radhë të ushtarëvet të mij, të cilët kapedanët dhe komandantët e tu po i sjellin këtu tek ti si robër kundër disiplinës së shënjtë të luftës, t'i lëshosh pa i dënuar dhe pa i cënuar dhe të m'i kthesh prapë të armatosur. Kështu do ta shoh edhe unë tani në këtë rast me sytë e mij dhe do ta kuptoj fare qartë besën, shpirtmadhësinë dhe bujarinë tënde, për të cilën kam dëgjuar nga hera të flasin dhe të të mbajnë në gojë».

Këtyre fjalëve princi arbëror u dha pothuaj këtë përgjigje:

«Nuk mund të mos çuditem sigurisht, o kont Jakob, që ti, burrë i dëgjuar dhe i ndritur, i beson dhe i thua këto gjëra të paqëna dhe aspak të vërteta, se gjoja ushtarët dhe kapedanët e mij, duke shkelur zakonet e luftës së shënjtë, paskan sulmuar, pas urdhërit tonë për pushim, radhët e tua të paarmë dhe që s'e prisnin aspak një gjë të tillë dhe, pasi i paskan dërmuar, tani po i sjellkan tek unë me paturpësinë dhe poshtërsinë me të madhe. Ti e pe dhe s'mund ta mohosh se ushtarët dhe kapedanët e mij i suallë tek unë luftëtarët e tu, pasi i dërmuan, duke luftuar me trimëri shumë të madhe, para se urdhëri ynë për të lënë armët dhe për të pushuar betejën të arrinte në tërë ushtërinë. Prandaj unë s'e kuptoj dot mirë se si mund të të duket ty kjo një gjë shumë e padrejtë. Dhe me të vërtetë, në rast se nga ne u luftua, siç e the ti, pothuaj për tërë ditën, atëhere si u bë e mundur që urdhëri ynë u përhap në një kohë kaqë të shkurtër në tërë anët e kampit? Edhe më tepër më çudit puna që ushtarët dhe kapedanët e tu, me gjithëse i shikonin radhët e mia duke luftuar me armë në dorë, por nga që u pëlqente, siç thua ti, të jenë njerëz me frikë perëndie dhe fort të bindur ndaj urdhëravet të tua, i lanë armët dhe e pushuan betejën për t'u thyer sigurisht me turp dhe për të rënë robër në dorën tonë. E vërteta veç është se ata, të thyer me përdhunë nga fati i luftës, i lëshuan rrugë fitores dhe iu shtruan me të drejtë robërisë.

Pastaj është për t'u habitur edhe nga puna që ti i quan ushtarët tanë të pabindur dhe të pafrikë perëndie. A thua, pra, se, po të ishin të tillë, unë do t'i kisha shpartalluar me ta tërë ato ushtëri të fuqishme të turqvet barbarë dhe do t'i kisha zënë robër tërë ata kapedanë dhe krerë të tyre nga më trimat? Mos ma merr për mburrje, por një punë e tillë mund të bëhej pa dyshim vetëm me ndihmën e Perëndisë, jo me ndonjë trimëri a mëndje njerëzore, veçanërisht, sa herë që unë njerëzit i kam pasur shumë të pakët. Sa për bindjen dhe rregullin e ushtërisë, unë një gjë do të guxonja të them, se ata ma kanë frikën mua, kapedanit dhe bashkëluftëtarit të tyre, më shumë se sa ua kini ju atyre. Prandaj, në qoftë se ata ia kanë arritur kundër këtyre ushtarëve dhe legjioneve a) të tua një fitoreje kaqë të shënuar dhe të lehtë, s'ka asgjë për të cilën t'i paditësh, asgjë për të cilën të qahesh kundër meje, por ngjitua fajin fatit të luftës dhe pazotësisë luftarake e plogështisë së të tuvet. Me gjithë këtë, bujarinë dhe shpirtmadhësinë time, të cilën ke mirësinë të ma pohosh, sot do ta kesh prej

a) D.m.th. kundër këtyre ushtarëve të legjioneve të tua.

meje. S'qe aspak e kotë kërkesa jote, që dëshiron nga unë të t'i kthej të pacënuar dhe të t'i fal këta ushtarë të tu, të cilët, në bazë të së drejtës së luftës dhe të robërimit, na kanë kaluar me plot arësye neve, se unë s'e kam zakon që t'u rrëmbej atyre që shpëtojnë gjallë në luftë as jetën, as lirinë. Veç kësaj, unë s'e harroj atë gjestin bujar dhe të pashoqë që bëri kundrejt romakëvet Pirroja im me nam, mbret i epirotëvet, i cili, pasi e dërmoi me luftën e vet të rreptë ushtërinë e tyre në këto fusha, i liroi, si shpirtmadh e bujar që ishte, të gjithë robërit që zuri dhe ua dha falas si dhuratë. Fjala e tij, drejtuar të dërguarvet romakë, të cilët kishin ardhur tek ai për ta blerë lirimin e robërvet me të holla, është me të vërtetë e lartë: «S'kërkoj ar, as kini për të më paguar ndonjë çmim. S'jemi tregëtarë, por luftëtarë, që bëjmë luftë me hekur, jo me ar. Të dy palët po ndeshemi për vdekje, për të mbretëruar ju apo unë, si të jetë thënë. Në çdo rast, cilindo fat që të kemi, të tregohemi burra.» Njëkohësisht vëri veshin edhe kësaj fjale: «Atyre, që fati i luftës u ka respektuar trimërinë, s'ka dyshim se unë do t'u respektoj lirinë. Merrini si dhuratë, se po jua fal me pëlqimin e vetë perëndivet fuqiplotë». Merri, pra, edhe ti, o kapedan fort i ndritur, robërit e tu falas e jo në bazë të ndonjë të drejte, gjersa i kërkon në emër të Zotit të madh e të vërtetë. Për mua mjafton që i kam thyer ata me hekur dhe jam krejt i vendosur që t'i shtie, Perëndia përpara, përsëri në dorë me burrërinë dhe trimërinë e ushtarëvet të -mij».

Këta ushtarë, që Skënderbeu i liroi të gjithë të armatosur dhe ia fali Piceninit, bëheshin rrotull njëqind veta.

Me të mbaruar kjo punë, Picenini u tërhoq së bashku me forcat e veta në kamp, kurse Kastrioti u kthye në qytetin e Barit. Në mëngjez herët ky u ngrit dhe, pasi mori me vehte vetëm shtatë kalorës, sipas fjalës që kish dhenë, dolli jashtë qytetit dhe po vazhdonte rrugën drejt vëndit që kishin caktuar për t'u takuar e biseduar me kontin Jakob. Në udhë e sipër i dolli përpara një nga ushtëria armike, i cili i kishte marrë vesh planet e fshehta dhe pusitë e gatitura kundër Skënderbeut dhe, pasi ia zbuloi gjithë sa Picenini kishte kurdisur kundër tij, po e këshillonte që të mos bënte më tutje për të mos rënë në pritat e ngritura kundër tij nga Konti Jakob, se vëndi ku dëshironte të shkonte ishte plot me pusira dhe me të armatosur, me qëllim që ta zinin, apo ta vrisnin. Skënderbeu dërgoi atje për të vërejtur kalorësit vrojtonjës dhe të gjitha sa i qenë referuar i gjeti të vërteta.

Pasi u zbuluan kështu krejt pritat dhe duallë në shesh dhelpëritë e kontit Jakob, Kastrioti, duke i bërtitur me zë të lartë për dredhitë dhe pritat që ia përmbysi dhe duke e quajtur besëthyës, po e grishte Piçeninin që t'ia fillonin betejës dhe përleshjes të nesërmen. Picenini s'u përgjigj asnjë fjalë, por, pasi mblodhi me laçkë e plaçkë, ua mbathi, siç thonë, bashkë me dukën Joan dhe galët rreth rojës së tretë të natës dhe shkoi në vënde më të largëta dhe prej andej në Nuçeria, i trëmbur se mos sulmohej nga Skënderbeu brënda po asaj nate, se e kish marrë vesh që ai e kish zakon ta sulmonte armikun shumë shpesh natën. Epiroti përkundrazi, me të zbardhur drita, bëri gati ushtërinë për luftë dhe zbriti drejt e në fushë për t'u përleshur me kontin Jakob me tërë ushtërinë. Por, kur e pa se s'e gjeti atje, nga që kish marrë arratinë dhe e kish lënë kampin të zbrazur dhe të

shkretë, u ndez edhe më tepër me pabesinë dhe poshtërsinë e tij. Duke menduar kështu se kësaj i duhej marrë haku me ndonjë trimëri të madhe dhe të guximshme, u kthye në Bari, nga ku, pasi rregulloi dhe siguroi gjithçka, u nis me të shpejtë për tek mbreti Ferdinand, i cili ndodhej në Ursara bashkë me forcat italjane.

Ursara është një qytet i Apulisë, i ndërtuar mbi një shpinë mali dhe mban tetë mijë hapa nga Nuçeria, katër nga Troja dhe gjashtë nga mali Segjano. Ushtëritë e të dy palëvet ishin larg njera tjetrës tetë mijë hapa dhe kishin në mes malin Segjano, i cili mbante nga qyteti i Trojës dy miliarë (a), kurse nga Nuçeria gjashtë. Dhe thuhej se ai që do ta zinte i pari atë mal e lartësirë, do të dilte i pari edhe në betejë, sepse vëndi ishte i përshtatur për ta bërë dhe fituar luftën dhe shumë i volitshëm për çdo gjë.

Konti Jakob, para se të nisej për ta pushtuar këtë vënd, u foli ushtarëvet kështu:

«Unë e di fare mirë, o ushtarë, se sa e madhe është burrëria dhe trimëria juaj dhe nuk më duket se duhet të ndalem tani dhe t'i përmënd një për një të gjitha heroizmat tuaja, sepse ato janë shumë të qarta dhe të padyshimta. Me gjithë këtë, unë do të them sot pak fjalë për ju dhe do të kënaqem vetëm me kaqë, pa shkuar më tutje.

A nuk jeni ju, ushtarë, ata që e shpartalluat dhe i dhatë sa e sa herë dërmën mbretit Ferdinand dhe forcavet të tia, duke u përleshur në fushë? A nuk e rrethuat ju atë në qytetin mbretëror të Napolit dhe pastaj në qytetin e Barit, duke e çveshur dhe përzënë nga gjithë mbretëria e Apulisë dhe e Siqelisë? Veç kësaj, a nuk jeni ju, ushtarë, ata që jo vetëm një herë, por dy herë u dhatë arratinë dhe i coptuat ushtëritë dhe forcat e Papës Piut dhe të Franvisk Sforcës, dukës së Milanit, të cilat erdhën për ndihmë të mbretit Ferdinand? Ç'mbetet, pra, o ushtarë, që ju të vini në dorë sundimin e Apulisë dhe të të gjithë Italisë? Kush do t'ju kundërshtojë juve? Kush do t'ju dalë juve përpara? Mbreti Ferdinand, që ju s'e latë të marrë frymë dhe e bëtë të ikëjë, duke i u larguar armëvet dhe tërbimit tuaj, nuk e di se në ç'qoshe ka qënë strukur gjer më sot, i dëshpëruar për mbretërinë. Dhe tani sigurisht, që erdhi ndihma që shikoni, ai duket se dëshiron jo që ta bëjë luftën kundër nesh, sepse s'ka mundësi, por vetëm sa ta provojë. Vaj medet, veç, për atë njeri aqë të mjerë dhe fatzi, që di më tepër t'ua mbathë se sa të luftojë. Si të thyhet njëherë nga ju, ai s'ka për të fituar kurrë. S'ka dyshim se ne do ta dërmojmë me gjithë përforcimet, ndihmat dhe përkrahësit e tij, se do ta shpartallojmë dhe do ta shuajmë fare, ose, po deshët ju, do ta zëmë rob bashkë me gjithë të titë, a do ta parzëmë dhe do ta nxierim krejt jashtë mbretërisë.

Kështu, pra, ushtarë, qëndroni trima të fortë dhe të pa trëmbur e të sigurtë për fitoren, të cilën, siç e shikoni, ne e mbajmë tanimë në dorë, sepse, të mësuar me fitore, ne gjithëmonë do të fitojmë. Fati e ka taksur mbretërinë e Apulisë për ju. Por pse vetëm të Apulisë? Përkundrazi, unë ju zotohem sundimin e gjithë Italisë. Ju do t'i kini dhe tuajat qofshin gjithë qytetet, municipet b) kështjellat, pasuritë. Qiellorët e kanë vendosur dhe e kanë caktuar, o ushtarë, që këto të gjitha të bëhen për ju.

---

a) Miliarë (lat. miliaria) d.m.th. largësia ndërmjet dy gurëve të vënë në rrugë për çdo 1000 metra.

b) Municip = qytet autonom; koloni.

Ju, o galë, burra të fortë dhe me fat aqë të madh, frika dhe tmeri i Italisë dhe i mbarë botës! Ku janë romakët, triumfatorët e botës, që ju i kini shpartalluar nga hera dhe u kini dhënë dërmën sa e sa herë në fushë të hapët me tërë ushtërinë? Ku është Roma, koka e gjithë botës? A nuk u bë shkrumb e hi, mbasi e pushtuat Ju? Ju i vratë atje të gjithë patricët e senatorët. Juve të krishterët, juve muhamedanët, juve gjithë sektet, fiset dhe kombet barbarë ju ndruhen për së tepërmi, ju kanë frikën dhe ua mbathin vetëm nga emri dhe nami juaj. Ju jeni luftëtarët e vërtetë, të dërguar nga fati, hyjnorë, për ju është caktuar nga Zoti sundimi jo vetëm i Apulisë, i Italisë, por i botës mbarë.

Kështu ,pra, ushtarë, qëndroni trima, me zëmër të fortë dhe të patundur. Më vjen turp t'jua them, por armiqvet që shikoni mos ua kini frikën fare, se ju zotohem që brënda pak kohe ata kanë për të qënë të gjithë robër tuaj, ose, po ju pëlqevi, do të mund t'i bëni copë. Pasuritë e tyre, plaçkat, kuajt, stremet e tyre do të jenë tuajat. Armiqtë dhe kundërshtarët tanë më tepër do t'ua mbathin se sa do të luftojnë. Ne do të kemi të bëjmë me njerëz të arratisur e jo me luftëtarë. Por as Skënderbeun, o ushtarë, princin e epirotëvet, i cili sa po është hedhur këtu kundër nesh nga Epiri dhe Maqedhonia me ushtarët e vet të çveshur dhe të paarmë në ndihmë të mbretit, mos e kini frikë dhe mos e kujtoni për gjë, se që në sulmin e parë ai me gjithë rradhët e ushtërisë së vet do të shpartallohet dhe do të dërmohet prej jush. Epirotët janë të gjithë të paarmë dhe të çveshur, prandaj ata do t'i çfarosin e do t'i qërojnë që në sulmin e goditjen e parë dyfektarët dhe agreptarët tanë. Por unë kujtoj se ata kanë për të qëndruar më fort të strukur, se sa kanë për të luftuar, sepse më tepër janë mësuar dhe janë të zotët të sillen e të enden andej e këndej, se sa të luftojnë. Ata s'do të kenë të bëjnë me turqit, apo me aziatikët, njerëz të qullët dhe të çburrëruar, por me kryetrima dhe me ushtarë, të paepur e me galët e pamposhtur, të cilët që të gjithë janë të armatosur rëndë. Kuajt tanë janë të mbuluar në hekur. Kështu, ushtarë, ata aspak s'mund të qëndrojnë në betejë; përkundrazi, pasi të marrin arratinë, do të grihen prej nesh dhe do t'ia arrijmë pa dyshim fitores dhe triumfit mbi ta. Tani Ferdinandi me të vertetë do të thyhet, do të mposhtet dhe do të bjerë e do të mbetet krejt pa mbretëri. Ai tani vetëm sa e provon luftën me ne. Kjo është prova e fundit e tij. Dhelpëritë s'kanë për t'i vlejtur aspak, o ushtarë. Gjithë planet dhe ndihmat e tij do të shkojnë kot. Ne do t'i japim fund kësaj lufte. Qytetet, arat, çdo gjë tjetër do të jenë tuajat. Ju bashkë me fëmijët, me gratë dhe me pasardhësit tuaj do t'i zotëroni për jetë të gjitha këto».

Si u dha fund këtyre fjalëve, konti Jakob vrapoi për të zënë malin Segiano, por e gjeti të zënë që më parë nga Skënderbeu. I pikëlluar fort nga kjo, u kthye përsëri në kamp, siç thonë, pa shpresë për fitore, që e pa se po i kalonte Kastriotit. Me gjithë këtë, si i zgjuar që ishte dhe i rrahur në punën e luftës, u drejtua nga ushtarët e vet dhe u foli kështu për t'u dhënë zëmër:

«Shokë dhe bashkëluftëtarë të mij fort të dashur e trima, sigurisht nuk duhet humbur kurrë besimi, as shpresa për fitore. Asgjëkundi përfundimi s'është më i dyshimtë se sa në luftë, sepse, çdo gjë që i përket fitores është e pasigurtë dhe, siç thonë, në dorë të fatit. Prandaj të lëshohemi me trimëri, të hidhemi pa frikë

kundër armikut dhe të përleshemi sa më rreptë me të me një mënyrë që qoftë burrëria, që s'do t'ia dijë jetës, qoftë ndonjë fat i mirë i luftës, të na nxjerrë më në fund fitimtarë mbi ta».

Si tha këto, Picenini kish vendosur që të mblidheshin në një vënd nga qenë e s'qenë forcat ushtarake dhe ndihma gale dhe të fillonte me tërë ushtërinë dhe me tërë fuqitë lufta kundër princit arbëror. Pas kësaj (a), të dy palët porositën ushtarët që të bënin gati armët dhe zëmrat e tyre për ndeshjen përfundimtare, me qëllim që fitimtari, duka Joan apo mbreti Ferdinand, kush ta kish fat, të sundonte në Apuli jo vetëm për një ditë, por për gjithëmonë. Të nesërmen, ndoshta para se të ngrysej, do ta merrnin vesh se mbretëria e gjithë Daunisë dhe Kalabrisë do të ishte shpërblimi i fitores. Në vënd të çmimit, një rrezik po aqë i madh qëndronte për ata, të cilëvet s'do t'u ecënte fati, sepse as arbërorëvet s'u mbetej hapur ndonjë rrugë shpëtimi në një dhe të huaj dhe të panjohur.

Drejt këtij rreziku po marshonin të nesërmen dy prijës shumë trima, dy kapedanë shumë të dëgjuar, dy ushtëri shumë të forta, për ta rritur edhe më, apo për ta përmbysur fare asaj dite lavdinë e fituar me parë. Një shpresë e dyshimtë, pra, dhe frikë pasigurie po i pështjellonte zëmrat e tyre, ndërsa këqyrnin herë forcat e veta, herë ato të armiqvet. Duke i peshuar fuqitë më tepër me sy se sa me arësye, ata gëzoheshin dhe hidhëroheshin njëkohësisht me ato që kishin përpara, ndërsa ato që s'i sillnin dot në mënd vetë ua kujtonin kapedanët, duke i këshilluar dhe duke i nxitur. Së pari Skënderbeu, sapo i vinte ndonjë kujtim i shënuar beteje në mënd, u tregonte për trimëritë që kishte bërë brënda tetëmbëdhjetë vjetësh në tokën e Azisë, të Maqedhonisë, në Thrakë dhe në Epir, për gjithë ata kapedanë turq dhe të sektit muhamedan, për gjithë ato ushtari që kish dërmuar dhe për lavdet që i takonin secilit, ndërsa konti Jakob përmendte betejat e mëparëshme në Piçen, në Apuli dhe në Itali.

Kastrioti në këtë bisedë të veçantë dhe të lirë për ta kthyer nga të donte, fliste për ugurin që kishin patur dikur në luftë etërit e tyre. Kur këta dilnin në fushë të luftës në Mokër, në Tumenisht dhe në Modrisë, Perëndia ua kishte dhënë që më parë shënjën se kish ardhur fundi i luftës dhe i mundimevet. Edhe tani e kishin në dorë plaçkën e ushtërisë gale dhe fitoren mbi ushtërinë e Piceninit, kthimin në shtëpi, në atdhe, pranë prindërvet, fëmijëvet, gravet dhe perëndivet të vatrës së vet. Këto Skënderbeu i thoshte me një krenari aqë të madhe dhe me një çehre aqë të gëzuar, sa që të besonje se ia kish arritur tanimë fitores.

Pastaj ai vuri në radhë më parë këmbësorët, dyfektarët, pas tyre agreptarët dhe shigjetarët bashkë me hobëtarët; vijën e fundit e mbylli me heshtëtarë ilirikë, të përzier me epirotë. Ai i radhiste këta, secilin para flamujvet të vet, jo në kohorte b) të dëndura, por në manipuj c) me një farë largësie midis tyre, me qëllim që të kish kështu vënd për të pritur kalorësit armiq, të mbuluar në hekur dhe të ar-

---

(a) D.m.th. pas mbledhjes.

b) **Kohortë** = 1/10 pjesë e legjionit romak, e përbërë në fillim prej 300 vetësh, pastaj prej 600 vetash.

c) **Munipul:** një tog ushtarësh romakë prej 100 vetash në fillim, pastaj prej 200 vetash. Kështu tre manipuj formonin një kohorte dhe 10 kohorte (apo 30 manipuj) formonin një legjion (3000-6000 veta).

matosur rëndë, dhe për të mos u turbulluar radhët fare. Në krahun e majtë vuri mbretin bashkë me kalorësinë apuljane dhe italjane, në të djathtin Moisinë dhe Gjuricën. Rrugët që mbetëshin të hapura në mes të manipujvet të pararojës i mbushi me dibranët e vet dhe me maqedhonas, (këta ishin të armatimit të lehtë), duke u dhënë porosinë që, gjatë sulmit të kalorësvet galë, të mbuluar në hekur, ose të shkonin prapa radhëvet të rregullta, ose të bashkoheshin me vrap me pararojën më të djathtë e më të majtë të rrugës, nëpër të cilën do të turreshin, dhe ta prisnin kalorësinë gale dhe kalorësit armiq të armatimit të rëndë me shigjeta e predha nga të dy anët.

Konti Jakob, për të tmeruar ,vuri së pari në radhë mbi qerre dhe karroca katërkuajshe përdredhoret, pastaj dyfekët dhe agreptarët përzier me këmbësorët heshtëgjatë, përkundrazi, në radhën e dytë vuri apuljanët dhe pas një intervali të vogël rrjeshtat rezervë ndihmën e ushtarëvet liguras dhe brutias. Ai vuri gjithashtu edhe kalorësinë rreth krahëvet: të djathtin e mbajtën galët, të majtin italjanët. Andej e këndej, në njerën e tjetrën ushtëri, ndërmjet aqë njerëzve, të cilët s'kishin një gjuhë, as po ato zakone, as po ato armë, robe dhe veshje dhe as po atë arësye sherbimi në ushtëri, nxitja për luftë bëhej ku me një mënyrë, ku me një tjetër. Forcavet ndihmëtare u tregohej shpërblimi që do merrnin me një herë, por edhe shpërblimi kushedi sa fish më i madh pikërisht nga preja. Galët digjeshin nga urrejtja e veçantë dhe e ngulur në zëmër të tyre kundër italjanëvet. Ligurasvet, të zbritur nga male të ashpra, u tregoheshin për shpresën e fitores fushat pjellore të Italisë. Të tjerëvet u dëfteheshin, për shpresë e frikë, gjëra të tjera. Apuljanëvet, për t'u shtënë frikën e rrënimit dhe të robërimit, apo për t'u ngjallur shpresën e fitores dhe të mbretërimit të Apulisë, u tregoheshin muret e atdheut, perënditë e vatrës a), varret e të parëvet, fëmijët dhe prindërit, bashkëshortet e tmeruara.

Ndërsa krerët dhe kapedanët e ushtërisë po vepronin andej e këndej me të madhe për këto, secili me ushtarët e gjindjes së vet, nga ana e arbërorëvet buçitën boriet dhe trumbetat dhe njëkohësisht ia krisi një britmë aqë e madhe e u hodhë me një vrull e shpejtësi aqë të menjëhershme mbi armiqtë, sa që vijën e parë të tyre e dërmuan para se të mund t'i shtinin b) në punë përdredhoret e veta. Ja sa vlerë të madhe ka shpejtësia në punë të luftës: shpesh ajo i përmbys planet dhe i shpërndan e i ngatërron radhët. Dhe me të vërtetë, kuajt e përdredhorevet u trëmbën aqë shumë nga tërë ai tmer, sa që u kthyen, sidomos në krahun e majtë; kundër të vetëvet. Moisiu dhe Gjurica ua kallën lehtë datën c) italjanëvet të tmeruar dhe e çveshën frontin nga ajo anë ç) prej ndihmës kalorëse d). Me gjithë këtë, një pakicë e kuajvet të sjellur mbi armikun bashkë me përdredhoret ndërmjet radhëvet të dyfektarëvet, agreptarëvet dhe këmbësorëvet, pas plagëve të shuma që mori, u bë shkak kërdie të pazakonshme për të vetët, duke bërë që të merrnin arratinë dhe kalorësit e vetë galëvet

---

a) Më thjesht: vatrat, shtëpitë. Periudha nuk është e rregullt sintaktikisht.

b) D.m.th. armiqtë.

c) D.m.th. i sulmuan pas tmerit të borievet e trumbetavet dhe kështu u kallë datën edhe më.

ç) D.mth. nga ana e tyre (e djathtë për ta, e majtë për armikun).

d) Kjo do të thotë se Moisiu dhe Guirica i dhanë dërmën dhe arratin kalorësisë italjane që mbulonte krahun e majtë të frontit armik.

në krahun e djathtë. Mbreti Ferdinand [a]), kur i pa armiqtë të turbulluar, u kalli tmerin me goditjet që u bëri. Vija e apuljanëvet [b]) kishte mbetur nga të dy anët [c]) pa kalorës, prandaj, si këmbësore, ajo s'mund të barazohej në përleshje as nga shpresa, as nga fuqia. Arbërcrët, pra, i çkulën me një herë, që me sulmin e parë, radhët armike nga vëndi, pastaj vazhduan t'i shtynin me krah e mburoje dhe i sprapsën gjer në një farë vëndi, sikur të mos u kundërshtonte kush, duke i shtyrë [ç]) të parët edhe praparoja. Kur i panë radhët të sprapsura një herë e mirë, gjë që të bënte ta goditnje edhe më me forcë armikun, ata goditën ushtërinë ndihmëse të armiqvet aqë sa apuljanët dhe ligurët nuk mundën të qëndrojnë dhe u detyruan të tërhiqen përpara atyre që i godisnin. Prandaj forcat ndihmëtare suallë menjëherë shpinën dhe, pasi u kthyen mbi të vetët, një pjesë u futën në vijën e dytë, një pjesë u futën në ata që s'donin t'i pranonin, kështu që ndërsa më parë nuk u ndihmuan, tani u përjashtuan dhe gati bëheshin dy beteja të përziera, sepse apuljanët ishin të shtrënguar të përlesheshin edhe me armiqtë, edhe me të vetët. Ata nuk donin të pranonin në radhët e veta ushtarë të tmeruar dhe të zëmëruar, që u kish hyrë data nga plagët dhe arratia; prandaj, pasi i dëndësuan radhët, i nxuarrë jashtë betejës nëpër krahët dhe fushën e zbrazur përqark, me qëllim që të mos turbullonin radhët e vendosura dhe të pacënuara. Por forcat ndihmëtare e kishin mbushur vendin, ku qëndronin më parë, me një kërdi aqë të madhe njerëzish dhe armësh, sa që ishte më zor të kalonje përmes ati vëndi se sa përmes armiqvet më të dëndur. Prandaj ata të vijës së parë, të cilët ishin të armatosur me heshta, duke e ndjekur kështu armikun përmes stivavet të kufomavet dhe të armëvet dhe përmes përrënjvet të gjakut, i ngatërruan edhe flamurët, edhe radhët. Flamurët e hagreptarëvet dhe të shigjetarëvet, duke parë vijën para tyre të shpërndarë, filluan te lëkundeshin, gjë që, kur e vuri re Skënderbeu, urdhëroi të jepej shënja për të armatosurit me heshta që të ktheheshin prapa dhe, pasi i kaloi të plagosurit në vijën e fundit, i shpuri hagreptarët dhe shigjetarët nëpër krahët, me qëllim që qendra e heshtëtarëvet të ishte më e siguruar dhe më e qëndruëshme. Kështu ia filloi përsëri një përleshje e re. Luftimi ishte i ashpër dhe beteja shumë e madhe nga të dy anët. Bien jo pak. Ndeshja zgjatet nga të dy anët për tërë ditën. Marsi (d) kolovitet. Fitorja priret herë këndej, herë andej, Dhe kjo, sepse për ballë ndodheshin armiq të vërtetë, që e kishin të barabartë edhe llojin e armëvet, edhe përvojën ushtarake, edhe namin e trimërivet; të dy palët kishin shpresa të mbëdha, por ishin edhe në rrezik të madh; por Skënderbeu qëndronte më lart nga numuri dhe nga guximi, prandaj ai u kishte dhënë tanimë dërmën kalorësvet të armatosur lehtë, i kishte shpartalluar tanimë ata të mbuluarit në hekur; ai, pasi e kish shtyrë vijën e parë, po luftonte tanimë në të dytën. Moisiu dhe Gjurica, pasi i ndoqën gjer në një farë largësie kalorësit e sprapsur, u kthyen prapa me kohë dhe u lëshuan në sulm kundër vijës armike

---

a) Ferdinandi, caktuar në krah të majtë, kishte për ballë galët.

b) Janë apuljanët në krahun e Jakobit; këta ishin vendosur, siç e tha pak më lart, në vijën e dytë, pas dyfektarëvet, agreptarëvet dhe këmbësorëvet.

c) Nga të dy krahët, majtas e djathtas.

ç) D.m.th. «me gjithësc i shtynte».

d) Lufta.

për ballë. Ky sulm i kalorësvet më në fund e dërmoi armikun. Shumë u rrethuan apo u vranë njëkohësisht; të shpërndarë nga arratia në për fushën që shtrihej për rreth, ata u shojtën kudo nga kalorësia armike, që i rrethonte nga të katër anët. Më se katër mijë apuljanë dhe shokë të tyre u vranë atë ditë; një mijë po thuaj u zunë të gjallë bashkë me 24 flamurë ushtarake. Nga fitimtarët ranë afër një mijë.

Konti Jakob bashkë me dukën Joan u çduk e s'pa nga iku në atë rrebesh me pak ushtarë, pasi i bëri, para se të largohej nga beteja, të gjitha provat edhe gjatë përleshjes, edhe para saj, dhe pasi ia arriti, sipas pohimit të vetë Skënderbeut dhe të të gjithë atyre që ishin të rrahur në punët e luftës, një lavdie si ajo: atë ditë u pa se ai e kishte rrjeshtuar ushtërinë me një mjeshtëri të rrallë. Me të vërtetë, në vijë të parë ai vuri përdredhoret, që të sulmonin me furi atje ku s'e prisnje dhe të goditnin me një fuqi të paduruëshme, duke i porositur që të ndiqnin nga pas flamujt dhe të ruanin radhët. Këtu e kishin edhe shpresën më të madhe për të frenuar arbërorët dhe epirotët. Pastaj ai vuri, para vijës së galëvet, forcat ndihmëtare, me qëllim që këto, të përbëra nga një përzjerje kombesh të ndryshme, që nuk i përmbante besa, po rroga, të mos kishin rrugë të lirë për t'u tërhequr dhe për të ikur; njëkohësisht, duke pritur të parat sulmin e armiqvet, t'i lodhnin ata dhe, në mos gjë tjetër, ta topitnin shpatën kundërshtare një palë me predha, një palë me plagët e veta (a). Në këtë rast ushtarët galë dhe brutias, të zotë sa edhe të tjerët në çdo gjë, por të radhitur siç ishin me një mënyrë që të përlesheshin të pacënuar me armiqtë e rraskapitur dhe të plagosur, kishte çdo shpresë që të dilnin fitimtarë. Apuljanët gjithashtu, duke qënë se nuk dihej me siguri a ishin shokë apo kundërshtarë, u vunë të veçuar pas një intervali, në vijën më të fundit.

Pas kësaj pune, si vepra e fundit e burrërisë së tij, konti Jakob, që mori arratinë, u fsheh andej e këndej nëpër Itali e s'i ra kujt në sy, i veshur me rroba nga më të këqiat, gjersa u fut në grackë me dhelpëri e lajka nga Francisk Sforca, dukë i milanezëvet, i gëngjyer me zotime për martesë të rremë,- duke u bërë dhëndërr i tij dhe duke u dërguar me njëherë si mik tek mbreti Ferdinand, prej të cilit mbaroi i vrarë. Përkundrazi, duka Joan, i ndjekur këmba këmbës nga ushtarët mbretërorë dhe skënderbegas, mezi shpëtoi duke ikur për në qytetin e Trojës, ku hyri i tërhequr me litar. Së këtejmi ai u largua fshehurazi natën për në detin e Ligurisë, ku i hipi një anijeje dhe u kthye përsëri në Gali.

Skënderbeu, pasi e shtiu me të shpejtë në dorë dhe e çveshi kampin e armiqvet, u kthye me prenë e pazakonshme në Napoli bashkë me mbretin Ferdinand me një triumf me të vërtetë madhështor, në të cilin pati edhe robërit. Për të falënderuar Perëndinë, u hapën atëhere gjithë tempujt në qytet, u bënë lutje dhe për tri ditë me radhë u zhvilluan lodra gjithëfarësh e u bënë publikisht gostira kudo nëpër qytet.

Pasi mbaruan kështu këto punë dhe armiku ishte dërmuar e fitorja mbi të ishte arritur me fatbardhësinë më të madhe, mbreti Ferdinand vendosi që, pasi të bënin gati të gjitha forcat, të shëtiste me kalë bashkë me princin e Arbërit dhe të vizitonte gjithë mbre-

---

(a) D.m.th. të goditeshin, (dhe të vriteshin) të parët.

në krahun e djathtë. Mbreti Ferdinand [a]), kur i pa armiqtë të turbulluar, u kalli tmerin me goditjet që u bëri. Vija e apuljanëvet [b]) kishte mbetur nga të dy anët [c]) pa kalorës, prandaj, si këmbësore, ajo s'mund të barazohej në përleshje as nga shpresa, as nga fuqia. Arbërcrët, pra, i çkulën me një herë, që me sulmin e parë, radhët armike nga vëndi, pastaj vazhduan t'i shtynin me krah e mburoje dhe i sprapsën gjer në një farë vëndi, sikur të mos u kundërshtonte kush, duke i shtyrë [ç]) të parët edhe praparoja. Kur i panë radhët të sprapsura një herë e mirë, gjë që të bënte ta godifnje edhe më me forcë armikun, ata goditën ushtërinë ndihmëse të armiqvet aqë sa apuljanët dhe ligurët nuk mundën të qëndrojnë dhe u detyruan të tërhiqen përpara atyre që i godisnin. Prandaj forcat ndihmëtare sualle menjëherë shpinën dhe, pasi u kthyen mbi të vetët, një pjesë u futën në vijën e dytë, një pjesë u futën në ata që s'donin t'i pranonin, kështu që. ndërsa më parë nuk u ndihmuan, tani u përjashtuan dhe gati bëheshin dy beteja të përziera, sepse apuljanët ishin të shtrënguar të përlesheshin edhe me armiqtë, edhe me të vetët. Ata nuk donin të pranonin në radhët e veta ushtarë të tmeruar dhe të zëmëruar, që u kish hyrë data nga plagët dhe arratia; prandaj, pasi i dëndësuan radhët, i nxuarrë jashtë betejës nëpër krahët dhe fushën e zbrazur përqark, me qëllim që të mos turbullonin radhët e vendosura dhe të pacënuara. Por forcat ndihmëtare e kishin mbushur vendin, ku qëndronin më parë, me një kërdi aqë të madhe njerëzish dhe armësh, sa që ishte më zor të kalonje përmes ati vëndi se sa përmes armiqvet më të dëndur. Prandaj ata të vijës së parë, të cilët ishin të armatosur me heshta, duke e ndjekur kështu armikun përmes stivavet të kufomavet dhe të armëvet dhe përmes përrënjvet të gjakut, i ngatërruan edhe flamurët, edhe radhët. Flamurët e hagreptarëvet dhe të shigjetarëvet, duke parë vijën para tyre të shpërndarë, filluan te lëkundeshin, gjë që, kur e vuri re Skënderbeu, urdhëroi të jepej shënja për të armatosurit me heshta që të ktheheshin prapa dhe, pasi i kaloi të plagosurit në vijën e fundit, i shpuri hagreptarët dhe shigjetarët nëpër krahët, me qëllim që qendra e heshtëtarëvet të ishte më e siguruar dhe më e qëndruëshme. Kështu ia filloi përsëri një përleshje e re. Luftimi ishte i ashpër dhe beteja shumë e madhe nga të dy anët. Bien jo pak. Ndeshja zgjatet nga të dy anët për tërë ditën. Marsi (d) kolovitet. Fitorja priret herë këndej, herë andej, Dhe kjo, sepse për ballë ndodheshin armiq të vërtetë, që e kishin të barabartë edhe llojin e armëvet, edhe përvojën ushtarake, edhe namin e trimërivet; të dy palët kishin shpresa të mbëdha, por ishin edhe në rrezik të madh; por Skënderbeu qëndronte më lart nga numuri dhe nga guximi, prandaj ai u kishte dhënë tanimë dërmën kalorësvet të armatosur lehtë, i kishte shpartalluar tanimë ata të mbuluarit në hekur; ai, pasi e kish shtyrë vijën e parë, po luftonte tanimë në të dytën. Moisiu dhe Gjurica, pasi i ndoqën gjer në një farë largësie kalorësit e sprapsur, u kthyen prapa me kohë dhe u lëshuan në sulm kundër vijës armike

---

a) Ferdinandi, caktuar në krah të majtë, kishte për ballë galët.

b) Janë apuljanët në krahun e Jakobit; këta ishin vendosur, siç e tha pak më larl, në vijën e dytë, pas dyfektarëvet, agreptarëvet dhe këmbësorëvet.

c) Nga të dy krahët, majtas e djathtas.

ç) D.m.th. «me gjithësu i shtynte».

d) Lufta.

për ballë. Ky sulm i kalorësvet më në fund e dërmoi armikun. Shumë u rrethuan apo u vranë njëkohësisht; të shpërndarë nga arratia në për fushën që shtrihej për rreth, ata u shojtën kudo nga kalorësia armike, që i rrethonte nga të katër anët. Më se katër mijë apuljanë dhe shokë të tyre u vranë atë ditë; një mijë po thuaj u zunë të gjallë bashkë me 24 flamurë ushtarake. Nga fitimtarët ranë afër një mijë.

Konti Jakob bashkë me dukën Joan u çduk e s'pa nga iku në atë rrebesh me pak ushtarë, pasi i bëri, para se të largohej nga beteja, të gjitha provat edhe gjatë përleshjes, edhe para saj, dhe pasi ia arriti, sipas pohimit të vetë Skënderbeut dhe të të gjithë atyre që ishin të rrahur në punët e luftës, një lavdie si ajo: atë ditë u pa se ai e kishte rrjeshtuar ushtërinë me një mjeshtëri të rrallë. Me të vërtetë, në vijë të parë ai vuri përdredhoret, që të sulmonin me furi atje ku s'e prisnje dhe të goditnin me një fuqi të paduruëshme, duke i porositur që të ndiqnin nga pas flamujt dhe të ruanin radhët. Këtu e kishin edhe shpresën më të madhe për të frenuar arbërorët dhe epirotët. Pastaj ai vuri, para vijës së galëvet, forcat ndihmëtare, me qëllim që këto, të përbëra nga një përzjerje kombesh të ndryshme, që nuk i përmbante besa, po rroga, të mos kishin rrugë të lirë për t'u tërhequr dhe për të ikur; njëkohësisht, duke pritur të parat sulmin e armiqvet, t'i lodhnin ata dhe, në mos gjë tjetër, ta topitnin shpatën kundërshtare një palë me predha, një palë me plagët e veta (a). Në këtë rast ushtarët galë dhe brutias, të zotë sa edhe të tjerët në çdo gjë, por të radhitur siç ishin me një mënyrë që të përlesheshin të pacënuar me armiqtë e rraskapitur dhe të plagosur, kishte çdo shpresë që të dilnin fitimtarë. Apuljanët gjithashtu, duke qënë se nuk dihej me siguri a ishin shokë apo kundërshtarë, u vunë të veçuar pas një intervali, në vijën më të fundit.

Pas kësaj pune, si vepra e fundit e burrërisë së tij, konti Jakob, që mori arratinë, u fsheh andej e këndej nëpër Itali e s'i ra kujt në sy, i veshur me rroba nga më të këqiat, gjersa u fut në grackë me dhelpëri e lajka nga Francisk Sforca, dukë i milanezëvet, i gëngjyer me zotime për martesë të rremë,- duke u bërë dhëndërr i tij dhe duke u dërguar me njëherë si mik tek mbreti Ferdinand, prej të cilit mbaroi i vrarë. Përkundrazi, duka Joan, i ndjekur këmba këmbës nga ushtarët mbretërorë dhe skënderbegas, mezi shpëtoi duke ikur për në qytetin e Trojës, ku hyri i tërhequr me litar. Së këtejmi ai u largua fshehurazi natën për në detin e Ligurisë, ku i hipi një anijeje dhe u kthye përsëri në Gali.

Skënderbeu, pasi e shtiu me të shpejtë në dorë dhe e çveshi kampin e armiqvet, u kthye me prenë e pazakonshme në Napoli bashkë me mbretin Ferdinand me një triumf me të vërtetë madhështor, në të cilin pati edhe robërit. Për të falënderuar Perëndinë, u hapën atëhere gjithë tempujt në qytet, u bënë lutje dhe për tri ditë me radhë u zhvilluan lodra gjithëfarësh e u bënë publikisht gostira kudo nëpër qytet.

Pasi mbaruan kështu këto punë dhe armiku ishte dërmuar e fitorja mbi të ishte arritur me fatbardhësinë më të madhe, mbreti Ferdinand vendosi që, pasi të bënin gati të gjitha forcat, të shëtiste me kalë bashkë me princin e Arbërit dhe të vizitonte gjithë mbre-

---

(a) D.m.th. të goditeshin, (dhe të vriteshin) të parët.

tërinë e Apulisë, të Kalabrisë dhe të Siqelisë, me qëllim që t'i ripushtonte dhe t'i merrte në mbrojtje qytetet, keshtjellat dhe gjithë vëndet që ishin hedhur me anën e armikut. Pas kësaj, të gjithë, brënda një kohe të shkurtër, hynë përsëri nën sundimin e mbretit, duke i rënë më parë ndore a) Skënderbeut. Të gjithë këta, d.m.th. i besuan më tepër Skënderbeut se sa mbretit, sepse kishin frikë të hynin nën pushtetin e tij dhe t'i zinin besë për t'i u dorëzuar, nga që dyshonin se mos i prishte dhe i shuante nga faqja e dheut për shkak të kryengritjes që kishin bërë dhe të besës që i kishin shkelur. Përkundrazi, tek Skënderbeu ata kishin besim dhe shpresonin se, po t'ua jepte ai fjalën për shpëtimin e tyre dhe të fëmijëvet e të të miravet të tyre, nuk do t'u ngjiste gjë e keqe, por do t'ia arrinin plotësisht që të kishin nga mbreti shpëtimin, paprekshmërinë e tyre dhe të të gjithë njerëzvet të tyre, si edhe mosndëshkimin e mosdëmtimin. Kështu me anë të Skënderbeut, mbreti i mori të gjitha dhe brënda një kohe të shkurtër e rifitoi tërë mbretërinë. Por mbetej një gjë vetëm për t'u kryer në krahinë, e cila edhe u krye shumë lehtë nga Skënderbeu. Në qytetin e Tranit ishte një farë siqeljani me emrin Fuzian b), burrë trim dhe luftëtar, të cilin mbreti Ferdinand e kish dërguar atje me fuqira ushtarake, duke e vënë në krye të tyre, qysh me kohë, para se galët t'i turreshin Apulisë. Ky, ndërsa gjithë krahina po digjej e përvëlohej në zjarrin dhe në luftën gale, e mbyti lirinë në qytet dhe u bë si një tiran, duke kujtuar se mbreti, i cili thuaj se qe dbuar nga mbretëria prej galëvet, nuk do të kërkonte më të mbante aty për vete as sundimin, as pushtetin. Një turmë shumë e madhe prej gjithëfarë fundrinash ishte derdhur atje dhe po derdhej çdo ditë nga lakmia dhe plaçka e ëmbël, që ai bënte pa pushim në për krahinë.

Këto të gjitha, kur i mori vesh Skënderbeu, ia njoftoi mbretit Ferdinand, të cilin e la bashkë me ushtërinë italjane në fushë, kurse vetë u nis me një fuqi të pakë dhe të zgjedhur vetëm nga të vetët për tek Fuziani. Ky, kur e pa Skënderbenë që po vinte, i dolli përpara. Atëhere u shkëputën që të dy nga radhët e ushtërisë, u zbritën kuajvet dhe, pasi i larguan ushtarët në një distancë dhe interval të barabartë nga të dy anët, u takuan për të biseduar njeri me tjetrin. I pari e mori fjalën Skënderbeu, duke iu drejtuar shkurt kështu:

«Fuzian, burrë i shquar dhe i pashoq, nuk dyshoi se ti e ke marrë vesh tanimë që, pas shpartallimit dhe kërdisë së ushtërisë gale, i gjithë vëndi ka rënë në dorë të mbretit. Vetëm ti ke qëndruar aqë i ftohtë kundrejt tij, sa që dukesh se i kundërshton pushtetit dhe vullnetit mbretëror, me gjithëse më parë ke qënë mik dhe kapedan i tij. Unë nuk e dij, sigurisht, se nga ç'ndjenja dhe mendime je i shtyrë, veçse kjo gjë nuk mund të mos më çuditë së tepërmi.

Por, Fuziani im, në më dëgjofsh mua, ti do të mund të kesh me siguri shumë të mira dhe përfitime. Dhe me të vërtetë, po të duash që të kthehesh përsëri në miqësinë dhe dashurinë e mbretit, gjë që, në rast se mendon drejt, duhet pa tjetër ta bësh, unë të zotohem se, me mua përpara dhe me përkrahjen time, nuk do të të mungojnë nga ana e mbretit nderet, gradat, komandat, mjafton që t'ia dorëzosh pushtetit mbretëror qytetin e Tranit dhe kështjellën e tij. Përkundrazi, në rast se ti ke mendime të tjera dhe qëllime të tjera,

---

a) Duke i marrë në besë Skënderbeu.

b) Giovanni Antonio Fusiani (ose de Foxa) baron rebel i mbretërisë së Napolit.

unë ty po të shpall e po të deklaroj luftë, si kundërshtar dhe armik të mbretit, edhe unë nuk shoh se si mund t'i shpëtosh mërisë dhe zëmërimit të tij.»

Por Fuziani, të cilit, nga simpatia e popullit dhe nga fati që i punoi, i qe rritur mëndja dhe i kishte dalë cipa, thuhet se i u përgjegj Skënderbeut dhe i tha se s'kish për t'ia lëshuar qytetin e Tranit mbretit, para se të merrte prej tij të plota të gjitha rrogat që i kish hak qysh nga koha, dita dhe ora që kish shkuar tek ai e gjer në atë çast. Veç kësaj, ai kërkonte edhe postin e parë pas mbretit e pas kësaj më fort dëshironte t'i vinte mbretit kushte të tjera se sa t'i kërkonte, dhe këto kushte, që të gjitha, ishin në kundërshtim me nderin dhe madhërinë e mbretit si edhe me dinjitetin e Skënderbeut. Më në fund ai shpërtheu edhe në sharje, fyerje dhe tallje të shuma kundër mbretit dhe mbretëreshës.

Skënderbeu, i cili me zor i dëgjonte të gjitha këto, por s'mund t'i honepste, i ndezur keq nga inati dhe zëmërimi, i hodhi duart dhe e kapi. Me njëherë pastaj vrapuan atje ushtarët skënderbegas dhe, pa asnjë kundërshtim e lëvizje të ushtarëvet fuzianë, i vunë prangat dhe e muarrë me vehte. Kur ai e pa se ishte rob i Skënderbeut, i trëmbur se mos vinte në dorë të mbretit, kërkoi me njëherë nga Skënderbeu kushtet dhe tha se, po t'i sigurohej prej tij liria dhe paprekshmëria, do t'ia jepte atij lirisht dhe pa asnjë kundërshtim qytetin e Tranit bashkë me gjithë keshtjellën.

Si u bë kjo dhe si u dha besa, Skënderbeu bashku me forcat e veta hyri me qetësi dhe me mënyrë paqësore në qytet, mori në dorë zotërimin e tij dhe vuri atje një rojë shumë të fuqishme, ndërsa Fuzianin e liroi nga prangat dhe e la të lirë. Duke i hipur një anijeje bashkë me tërë orenditë dhe familjen e vet dhe duke u larguar nga Skënderbeu me nderime dhe dashamirësi të madhe, ai dolli prej portit të Tranit duke lundruar për Siqeli. Kastrioti, përkundrazi, fitimtar u bashkua me ushtërinë e mbretit.

Pasi u vu, pra, kudo sundimi dhe pushteti i mbretit dhe iu sigurua paqja dhe qetësia gjithë mbretërisë dhe fronit dhe pasi pushoi çdo frikë dhe turbullirë në krahinë, mbreti bashkë me Skënderbenë, si vendosën më parë roje shumë të fuqishme kudo në për vend, u kthyen pastaj që të dy me ngadhënim në qytetin mbretëror. (a) Ndërkohë arritën për tek mbreti Ferdinand dhe për tek Skënderbeu, për t'u shprehur përgëzimet e veta të pazakonshme dhe me dhuratat e peshqeshe shumë të mbëdha, përfaqësonjësit e papës Piu, të dukës së Milanit dhe thuaj të të gjithë princëvet të Italisë.

Por e vërteta është se Papa dhuratat shumë më të mbëdha dhe shumë më të çmuara ia dhuroi së pari princit të Arbërit. Dhe me të vërtetë, ai e mbushi dhe e ngarkoi atë jo vetëm me ar e argjënd e me sende e të mira të tjera të përkohëshme, por e nderoi edhe me priviligje shumë të mbëdha dhe me të mira të tjera shpirtërore, duke i dhënë fjalën se, kur të hidhej në Epir e në Maqedhoni bashkë me një fushatë dhe ushtëri të krishterë kundër turqvet, gjë që ish zotuar se do ta bënte brënda një kohe të shkurtër, jo vetëm që do t'i vinte kurorën e do ta shpallte mbret të Epirit, të Maqedhonisë ,të Thrakës dhe të të gjithë Romës së re (b), por do ta vinte edhe në krye dhe për-

---

(a) Në Napoli, kur rrinte mbreti Ferdinand.
(b) Pjesës europiane, që sundonin turqit.

para gjithë ushtërisë së krishterë dhe gjithë forcavet të kryqëzatës.

Kur muarrë fund këto punë, po mbushej një vit qëkurse Skënderbeu ishte hedhur bashkë me forcat e vetá në Apuli. Duke parë, pra, se i kishte dhënë fund luftës në Apuli, se e kishte vendosur mbretin Ferdinand në fron e në fuqi, se të gjitha çështjet e tjera të krahinës i kishte zgjidhur ashtu siç ia dëshironte zëmra, duke dashur, nga ana tjetër ,që të kalonte detin e të kthehej përsëri në Epir bashkë me ushtërinë e vet, pati më parë një bashkëfjalim të gjatë me mbretin për shumë çështje. Pastaj Ferdinandi, para se të ndahej me Skënderbenë, thirri në një mbledhje të gjithë krerët dhe kapedanët e kampit (a) dhe foli kështu:

«Megjithëse unë i jam falur dikur emrit tënd, o princ i ndritur Skënderbe, prapësëprapi unë po të falem ty sot si asnjëherë tjetër, sepse unë pashë dhe provova vetë me sytë e mij, në punë e sipër, më shumë dhe më tepër nga ç'thonë dhe nga ç'tregojnë zakonisht për ty. Dhe s'është çudi, kur ti e ke zanafillën nga stërgjyshër e nga një vënd i tillë, siç është sigurisht Epiri i pamposhtur, apo Arbëria, e quajtur dikur Maqedhoni, në të cilën kanë lindur e lulëzuar gjithëmonë sa e sa prijës nga më fisnikët e nga më të pathyeshmit, sa e sa udhëheqës e kapedanë nga më kryetrimat e më energjikët, të cilët, duke luftuar me rreptësinë më të madhe, shtruan edhe mbarë botën. Këtyre pastaj ua zunë vëndin me radhë paraardhësit e tu edhe ti, o princ i pathyeshëm, i dërguar nga Zoti dhe i zbritur, si të thuash, nga qielli, me qëllim që të bënje gjithë këto vepra të ndritura dhe gati të pavdekëshme për çështjen e krishtërimit dhe të mbronje e të lartësonje besimin katolik dhe ortodoks.

E ç'të përmënd më parë për ty, o princ i ndritur, dhe për veprat e tua fort të ndritura? Se si ti, i dhënë peng fare fëmijë nga prindi yt, bashkë me vëllezërit e tu, pranë Muratit, sundimtarit të turqvet, dhe i emëruar pas pak prej këtij kapedan ushtërie, i shpartallove dhe u dhe dërmën ushtërivet më të fuqishme të armiqvet në Azi dhe në Evropë, se si ti para po atij sundimtari otoman, i ndërsyer në ndeshje «një me një» nga burrat më të fortë dhe nga kapedanët më trima, ia arrite kurdoherë një fitoreje të shkëlqyer dhe të pashoqe; se si ti, me zgjuarësinë dhe urtësinë tënde të rrallë u shpëtove kurdoherë me trimërinë më të madhe dhe me mënyrën më të shkëlqyer gjithë pusivet të kurdisura dhe kurthevet të fshehta, që ai, pasi çduku më parë me helm vëllezërit e tu, i ngrinte përherë e më shpesh kundër teje dhe se si ti, me atë mjeshtërinë tënde të pashoqe dhe me lartësinë e shpirtit tënd të pathyeshëm, ia shkëpute atij nga duart brënda një kohe të shkurtër tërë mbretërinë tënde stërgjyshore dhe atërore dhe u bëre për bukuri vetë zot i saj; se si ti, me një grusht të vogël, që ta them kështu, u dhe arratinë gjithë atyre ushtërive nga më të fuqishmet dhe nga më të mbëdhatë dhe gjithë forcavet të panumura të tij; se si i kape dhe i vrave kapedanët dhe komandantët e tij dhe se si e shpure më në fund vetë prijësin Murat, turrur kundër teje me tërë forcat e veta shumë të mbëdha, në një vdekje të mjeruar dhe shumë të turpëshme; përveç këtyre, se si i dërmove ti në luftë ushtëritë shumë të mbëdha dhe shumë të forta të Mehmetit, i cili u ka sjellë gjithë ato të zeza dhe dëme aqë të mëdha, u ka bërë gjithë ato padrejtësi e dhu-

(a) Ushtrisë.-

nime të krishterëvet dhe besimit katolik, këto të gjitha unë i lë më nj'anë. Ti, o princ Skënderbe, je ai që, si pas pohimit tënd dhe po thuaj të të gjithë shokëvet të tu, të cilët kanë marrë pjesë nga hera bashkë me ty në të gjitha fushatat dhe betejat, ke vrarë vetë me dorën tënde duke luftuar mbi tri mijë turq. Unë them, o trim i trimavet, se askush s'ka parë ndonjëherë një njeri më të gatshëm e më të shpejtë se ty në një betejë të stuhishme dhe të papandehur. Në këtë rast mua më kujtohet se ti ke thënë shpesh që nuk duhet lavdëruar me asnjë mënyrë numuri i madh i atyre që komandojnë, sepse shtetet, për shkak të mendimevet të ndryshme dhe të mospajtimevet, kanë pësuar shpesh mjerime të mbëdha, sidomos në kohë lufte dhe ngjarjesh të papritura, kur duhet vepruar me shpejtësi, gjersa nevojat e luftravet nuk presin këshillimet dhe ngurimet e njerëzvet. Prandaj ti e krahason zakonisht morinë e komandonjësvet dhe hegjemoninë e një të vetëmi me dy shtazë, nga të cilat njëra kish shumë kokë, kurse tjetra vetëm një. Këto shtazë, duke iu shmangur shigjetavet të gjuetarëvet, u futën në trungun e një druri skërbonjë, nga ku nuk mund të nxirreshin ndryshe, veçse duke vënë zjarr e duke djegur trungun. Shtaza që kishte një kokë, për shkak se u mendua menjëherë e shpejt, mori arratinë dhe u tërhoq në një vënd të sigurt. Përkundrazi, ajo që kishte shumë kokë, duke u menduar për një kohë të gjatë se me ç'mënyrë të shpëtonte, i lau hesapet me njëherë, e rrëmbyer nga zjarri.

E njëjta gjë, thua ti, ngjet edhe me republikën apo demokracinë, të cilat shëmben e perëndojnë, duke u rrënuar nga zgjatja pa fund e mendimevet dhe e këshillavet. Prandaj për ty është gjithëmonë shumë mirë, po të jetë se i gjithë drejtimi bëhet nga një krye i vetëm, shumë i ditur.

Ti je, them, ai, që sa e sa herë të ka ndodhur të përleshesh me armikun në fushë të hapur e me flamujt përpara të çpalosur. Por unë po lë më nj' anë, o princ i pathyeshëm, merita të tua të tjera burrërore dhe vepra të tjera të shuma dhe gati hyjnore, të cilat do të shkonte gjatë t'i përmendnja. Me këto ti, i vetëmi në shekullin tonë, mund të matesh pa dyshim me tërë lashtësinë.

Po vij, më në fund, tek ato që pak më parë i pashë vetë mirë me sytë e mi.

Kur ti, o princ i pathyeshëm, erdhe fluturimthi nëpër det këtu tek ne, duke lënë më nj'anë çdo vonesë, armiku, i cili na kishte rrethuar me pahisore dhe ushtëri nga çdo anë, mori arratinë vetëm sa dëgjoi emrin tënd, para se të të shikonte me sy, duke lënë rrethimin e qytetit. Kjo u tregoi të gjithëvet frikën që pati ai prej teje. Pastaj, duke e ndjekur atë me trimërinë tënde të pashoqe dhe me përvojën tënde të rrallë, si edhe me trimërinë e pabesuëshme të kapedanëvet dhe të ushtarëvet të tu, ti e theve, e dërmove dhe ia arrite një fitoreje dhe triumfi të shënuar kundër tij me betejë të rregulltë dhe me flamuj të çpalosur në fushë të hapur. Mua më vure përsëri me nder, me lavdi e me madhështi të pazakontë në fronin mbretëror, më solle përsëri paqen e qetësinë në të gjithë mbretërinë dhe shtetin tim. Prandaj unë nuk shoh se me çfarë të mirash, me çfarë shpërblimesh, me çfarë çmimesh, me çfarë nderimesh dhe me çfarë gjërash të tjera të merituara mund t'u përgjigjem shërbimevet të tua kaqë të

para gjithë ushtërisë së krishterë dhe gjithë forcavet të kryqëzatës.

Kur muarrë fund këto punë, po mbushej një vit qëkurse Skënderbeu ishte hedhur bashkë me forcat e vetà në Apuli. Duke parë, pra, se i kishte dhënë fund luftës në Apuli, se e kishte vendosur mbretin Ferdinand në fron e në fuqi, se të gjitha çështjet e tjera të krahinës i kishte zgjidhur ashtu siç ia dëshironte zëmra, duke dashur, nga ana tjetër ,që të kalonte detin e të kthehej përsëri në Epir bashkë me ushtërinë e vet, pati më parë një bashkëfjalim të gjatë me mbretin për shumë çështje. Pastaj Ferdinandi, para se të ndahej me Skënderbenë, thirri në një mbledhje të gjithë krerët dhe kapedanët e kampit [a] dhe foli kështu:

«Megjithëse unë i jam falur dikur emrit tënd, o princ i ndritur Skënderbe, prapësëprapi unë po të falem ty sot si asnjëherë tjetër, sepse unë pashë dhe provova vetë me sytë e mij, në punë e sipër, më shumë dhe më tepër nga ç'thonë dhe nga ç'tregojnë zakonisht për ty. Dhe s'është çudi, kur ti e ke zanafillën nga stërgjyshër e nga një vënd i tillë, siç është sigurisht Epiri i pamposhtur, apo Arbëria, e quajtur dikur Maqedhoni, në të cilën kanë lindur e lulëzuar gjithëmonë sa e sa prijës nga më fisnikët e nga më të pathyeshmit, sa e sa udhëheqës e kapedanë nga më kryetrimat e më energjikët, të cilët, duke luftuar me rreptësinë më të madhe, shtruan edhe mbarë botën. Këtyre pastaj ua zunë vëndin me radhë paraardhësit e tu edhe ti, o princ i pathyeshëm, i dërguar nga Zoti dhe i zbritur, si të thuash, nga qielli, me qëllim që të bënje gjithë këto vepra të ndritura dhe gati të pavdekëshme për çështjen e krishtërimit dhe të mbronje e të lartësonje besimin katolik dhe ortodoks.

E ç'të përmënd më parë për ty, o princ i ndritur, dhe për veprat e tua fort të ndritura? Se si ti, i dhënë peng fare fëmijë nga prindi yt, bashkë me vëllezërit e tu, pranë Muratit, sundimtarit të turqvet, dhe i emëruar pas pak prej këtij kapedan ushtërie, i shpartallove dhe u dhe dërmën ushtërivet më të fuqishme të armiqvet në Azi dhe në Evropë, se si ti para po atij sundimtari otoman, i ndërsyer në ndeshje «një me një» nga burrat më të fortë dhe nga kapedanët më trima, ia arrite kurdoherë një fitoreje të shkëlqyer dhe të pashoqe; se si ti, me zgjuarësinë dhe urtësinë tënde të rrallë u shpëtove kurdoherë me trimërinë më të madhe dhe me mënyrën më të shkëlqyer gjithë pusivet të kurdisura dhe kurthevet të fshehta, që ai, pasi çduku më parë me helm vëllezërit e tu, i ngrinte përherë e më shpesh kundër teje dhe se si ti, me atë mjeshtërinë tënde të pashoqe dhe me lartësinë e shpirtit tënd të pathyeshëm, ia shkëpute atij nga duart brënda një kohe të shkurtër tërë mbretërinë tënde stërgjyshore dhe atërore dhe u bëre për bukuri vetë zot i saj; se si ti, me një grusht të vogël, që ta them kështu, u dhe arratinë gjithë atyre ushtërive nga më të fuqishmet dhe nga më të mbëdhatë dhe gjithë forcavet të panumura të tij; se si i kape dhe i vrave kapedanët dhe komandantët e tij dhe se si e shpure më në fund vetë prijësin Murat, turrur kundër teje me tërë forcat e veta shumë të mbëdha, në një vdekje të mjeruar dhe shumë të turpëshme; përveç këtyre, se si i dërmove ti në luftë ushtëritë shumë të mbëdha dhe shumë të forta të Mehmetit, i cili u ka sjellë gjithë ato të zeza dhe dëme aqë të mëdha, u ka bërë gjithë ato padrejtësi e dhu-

---

(a) Ushtrisë.-

nime të krishterëvet dhe besimit katolik, këto të gjitha unë i lë më nj'anë. Ti, o princ Skënderbe, je ai që, si pas pohimit tënd dhe po thuaj të të gjithë shokëvet të tu, të cilët kanë marrë pjesë nga hera bashkë me ty në të gjitha fushatat dhe betejat, ke vrarë vetë me dorën tënde duke luftuar mbi tri mijë turq. Unë them, o trim i trimavet, se askush s'ka parë ndonjëherë një njeri më të gatshëm e më të shpejtë se ty në një betejë të stuhishme dhe të papandehur. Në këtë rast mua më kujtohet se ti ke thënë shpesh që nuk duhet lavdëruar me asnjë mënyrë numuri i madh i atyre që komandojnë, sepse shtetet, për shkak të mendimevet të ndryshme dhe të mospajtimevet, kanë pësuar shpesh mjerime të mëdha, sidomos në kohë lufte dhe ngjarjesh të papritura, kur duhet vepruar me shpejtësi, gjersa nevojat e luftravet nuk presin këshillimet dhe ngurimet e njerëzvet. Prandaj ti e krahason zakonisht morinë e komandonjësvet dhe hegjemoninë e një të vetëmi me dy shtazë, nga të cilat njëra kish shumë kokë, kurse tjetra vetëm një. Këto shtazë, duke iu shmangur shigjetavet të gjuetarëvet, u futën në trungun e një druri skërbonjë, nga ku nuk mund të nxirreshin ndryshe, veçse duke vënë zjarr e duke djegur trungun. Shtaza që kishte një kokë, për shkak se u mendua menjëherë e shpejt, mori arratinë dhe u tërhoq në një vënd të sigurt. Përkundrazi, ajo që kishte shumë kokë, duke u menduar për një kohë të gjatë se me ç'mënyrë të shpëtonte, i lau hesapet me njëherë, e rrëmbyer nga zjarri.

E njëjta gjë, thua ti, ngjet edhe me republikën apo demokracinë, të cilat shëmben e perëndojnë, duke u rrënuar nga zgjatja pa fund e mendimevet dhe e këshillavet. Prandaj për ty është gjithëmonë shumë mirë, po të jetë se i gjithë drejtimi bëhet nga një krye i vetëm, shumë i ditur.

Ti je, them, ai, që sa e sa herë të ka ndodhur të përleshesh me armikun në fushë të hapur e me flamujt përpara të çpalosur. Por unë po lë më nj' anë, o princ i pathyeshëm, merita të tua të tjera burrërore dhe vepra të tjera të shuma dhe gati hyjnore, të cilat do të shkonte gjatë t'i përmendnja. Me këto ti, i vetëmi në shekullin tonë, mund të matesh pa dyshim me tërë lashtësinë.

Po vij, më në fund, tek ato që pak më parë i pashë vetë mirë me sytë e mi.

Kur ti, o princ i pathyeshëm, erdhe fluturimthi nëpër det këtu tek ne, duke lënë më nj'anë çdo vonesë, armiku, i cili na kishte rrethuar me pahisore dhe ushtëri nga çdo anë, mori arratinë vetëm sa dëgjoi emrin tënd, para se të të shikonte me sy, duke lënë rrethimin e qytetit. Kjo u tregoi të gjithëvet frikën që pati ai prej teje. Pastaj, duke e ndjekur atë me trimërinë tënde të pashoqe dhe me përvojën tënde të rrallë, si edhe me trimërinë e pabesuëshme të kapedanëvet dhe të ushtarëvet të tu, ti e theve, e dërmove dhe ia arrite një fitoreje dhe triumfi të shënuar kundër tij me betejë të rregulltë dhe me flamuj të çpalosur në fushë të hapur. Mua më vure përsëri me nder, me lavdi e me madhështi të pazakontë në fronin mbretëror, më solle përsëri paqen e qetësinë në të gjithë mbretërinë dhe shtetin tim. Prandaj unë nuk shoh se me çfarë të mirash, me çfarë shpërblimesh, me çfarë çmimesh, me çfarë nderimesh dhe me çfarë gjërash të tjera të merituara mund t'u përgjigjem shërbimevet të tua kaqë të

shuma dhe kaqë të mbëdha ndaj nesh, nuk di se me ç'mënyrë mund të të çfaq ndonjë shënjë të mirënjohjes sime. Kështu, mbretërinë dhe pushtetin tim, çdo gjë që më ndodhet, çdo gjë që kam apo zotëroj, çdo gjë që të kem, pasi të ndahem nga kjo jetë prej Zotit, unë e lidh me ty; ty do të kem gjithëmonë në vënd të shpëtimtarit dhe të prindit. Të gjitha gjërat tona, pra, akoma edhe jetën, shpirtin vetë dhe në se diçka më e lartë dhe më e fuqishme fshihet në të, quaji se janë në dorë tënde dhe në zotërimin tënd. Gjithë fuqia dhe mbretëria jonë qoftë gjithëmonë e përbashkët me ty dhe me njerëzit e tu; asgjë mos qoftë e ndarë, e veçuar prej teje, pushteti i të mbretëruarit për njerin dhe tjetrin nga ne të dy le të jetë i përbashkët, i ndarë në pjesë dhe porcione të barabarta.»


Lo scudo dei Castriota [illegible] XVI [illegible]

Pasi u dha fund këtyre fjalëve mbreti, u vendosën kremtime falënderimi, lutje dhe yerje (a) publike, duke shtruar dhomat e duke vënë përpara dyervet qemtarë me zjarr; në këta kremtime u gatit, dolli e mori pjesë gjithë qyteti. Gjithashtu edhe ceremonira të tjera hyjnore u bënë për paqe, si falënderim për fitoren ndaj Zotit të madh e të pavdekëshëm. Pas këtyre u zhvilluan lodra heshtëtarësh, ndeshje gjithëfarësh, gjuajtje dhe sehire të tjera.

Pasi mbaruan të gjitha këto punë, mbreti i nderoi dhe i ngarkoi pothuaj të gjithë ushtarët skënderbegas, secilin një për një, me dhurata dhe peshqeshe të ndryshme, por veçanërisht Skënderbeun, të cilin e quajti gjithmonë këtej e tutje edhe babë. Këtij, për shkak të dashurisë së veçantë dhe të mirësisë së rrallë, i dha si dhuratë, përveç një sasie të madhe ari dhe argjendi, edhe kuaj Italie, të pajisur me pancira apo të mbuluar në hekur, dhe armë të tjera, dhurata ushtarake të rralla dhe të çmuara, qytetin e Tranit më në fund dhe dy kështjella shumë të njohura dhe të fortifikuara në mbretërinë e Apulisë. Nga këto njera quhet «mali Gargan», ku ndodhet qyteti fort i dëgjuar Simpontum dhe faltorja e nderueshme, e ndërtuar për nder të shënjtit Mikael; tjetra përkundrazi është ajo që quhet «e shën Joan Rotundit». Ketë qytet, këto kështjella bashkë me tërë rrethin e tyre mbreti ia dha vetiu Skënderbeut dhe bijvet të pasardhësvet të tij për t'i patur në zotërim dhe për t'i gëzuar për gjithëmonë.

Pasi u arrit, pra, paqa në gjithë krahinën e Daunisë dhe të Apulisë, për tokë e për det, dhe pasi dërgoi më parë në anijet dhe triremet, që ishin në portin e Tranit, pjesën më të madhe të ushtërisë dhe të ushtarëvet të tij, Skënderbeu u nda nga mbreti me të puthura

(a) Nga folja yej (= shkoj natën pa gjumë, këtu, me kuptimin, për të nderuar perëndinë). Kështu kemi përkthyer fjalët: «lectisternia, pulvinaria».

të shuma dhe të dendura, që i jepnin njeri tjetrit, dhe me lotë në sy, që u shkonin rrëke të dyvet. I përcjellur nga princët më të shumë dhe nga satrapët e mbretit, përmes Daunisë së gëzuar jo më pak për paqen se sa për fitoren, ndërsa për ta nderuar u derdhën jo vetëm qytetet, por edhe turma fshatarësh e katundarësh që rrethonin rrugët, arriti pranë detit në liman dhe u hipi anijevet si triumfator. Dhe, pasi priti për një lundrim të mirë erën e mbarë, u nis pastaj me një herë nga brigjet e Apulisë dhe arriti bashkë me tërë ushtërinë shëndoshë e mirë me anijet, që po dilnin pjesërisht në limanin e Durrësit, pjesërisht në një farë limani që quhet nga banorët kepi i Lakut. Që këndej, pasi zbritën në tokë dhe u vunë në rrugë të gjitha forcat, duke ngarë përmes Epirit, të brohoritura si asnjëherë dhe me hare nga qytetet e fshatarët që ishin derdhur nga çdo anë, ai arriti tërë gaz e galdim në qytetin mbretëror të Krujës, ku çdo gjë e gjeti të gëzuar e të lumur. Përgëzime të reja çdo ditë, dërgata të reja dhe dhurata e peshqeshe nga shokët, nga mbretërthit e princërit po i vinin atij pa pushim.

Dhe ky qe fundi i luftës apuljane, në vitin e 17-të të mbretërisë së Skënderbeut, fund i shënuar e plot gëzime.

## MARIN BARLETI,

prift shkodran,

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKENDERBEUT, PRINC I EPIROTËVET»

### — Libri i njëmbëdhjetë —

Gjatë kohës që Skënderbeu ndodhej në Apuli, para se të kthehej nëpër ngushticë të detit, dhe ndërsa marrëveshja e paqes që ishte bërë ndërmjet tij dhe prijësit të turqëvet po merrte fund, Mehmetit i eci fati. Me të vërtetë, gjatë kësaj kohe ky e zgjeroi mjaft mbretërinë dhe pushtetin e vet, duke u rrëmbyer si grekërvet, si muhamedanëvet, në Azi dhe në Evropë, shumë vënde. Dhe kështu barbari, i fryrë nga një rritje aqë e madhe e fuqisë, u kthye nga Skënderbeu për ta shtypur, qëllim që s'e hiqte nga mëndja kurrë. Dërgoi, pra, kundër tij kapedanin e vet Sinamin me një zet mijë vetë për ta sulmuar pa pritur. Por Skënderbeu, i lajmëruar me një herë prej miqvet, i dolli përpara me tetë mijë kalorës e kombësorë dhe zuri i pari gjatë natës një farë mali, që quhet i Mokrës (a), nga ku do të kalonte Sinami me ushtërinë. Duke e sulmuar pa pritur, e shpartalloi dhe i dha dërmën atij dhe tërë ushtërisë së tij, pjesa më e madhe e së cilës u vranë, duke flakur flamujt dhe stremet, kurse Sinami me disa të pakë mezi shpëtoi. Shumë nga barbarët, që u zunë të gjallë, u liruan të shpërblyer me të holla, të cilat Skënderbeu, bashkë me plaçkën dhe stremet e tjera, ua dhuroi ushtarëvet të vet.

Po thuaj në të njejtën kohë Hasan Beu (b), i mundur ose më mirë i shpartalluar në të njëjtën betejë të përmendur me 30 mijë vetë më ket' anë Ohrit, provoi se Skënderbeu jo vetëm që ishte trim mbi trima, por edhe bujar. Dhe me të vërtetë, duke luftuar me egërsi shumë të madhe, iu vranë gjithë rojet për rreth tij, iu plagos gjithashtu kali, por jo sa të ngordhte, u plagos edhe vetë me shigjetë në krahun e djathtë. Dhe, me gjithëse në një vështirësi t'atillë, ku të gjitha punët i kish pisk, i dërmuar më nj'anë nga kujtimi dhe pamja e kërdisë aqë të madhe që sa po pësoi, m'anë tjetër nga dhëmbja e plagës dhe, çka ia shtonte edhe më shumë të zezat, nga nata që po plakoste, u tërhoq me pak nga mbeturinat e të vetëvet, që u mblodhën rreth tij ashtu siç ia solli fati dhe arratia në ndjekje e sipër nga ar-

(a) Në origjinal ka: «qui Mocres dicitur». Mendoj se këtu trajta Mocres (= Mokres) është gjindorja e fjalës Mokër, jo emërore (Mokër)

b) Në origjinal e ka: «Asambegus.»

miku dhe po qëndronte i fshehur së bashku me ta, duke pritur dritën. Me gjithë këtë, shumë që ia kishin frikën më tepër armikut se sa dëmevet nga udhëtimi i natës, u larguan nëpër errësirë në vënde më të sigurta. Ai, me gjithë se nuk njihte as rrugën, as vëndin dhe asgjë prej gjëje, u tërhoq në një mal të vogël, ose më mirë në një pyll, jo larg kufivet tona, kurse prej kampit katër mijë hapa. Por ai nuk mundi t'i fshihej për një kohë të gjatë syrit të mprehtë të ushtarit epirot; dhe me të vërtetë, zbulonjësit që u nisën para agimit, pasi gjurmuan dhe vërejtën kudo, u kthyen me një herë fluturimthi tek kapedani dhe ia treguan të gjitha. Vetëm në një gjë u gënjyen ata nga shkaku i errësirës së vëndit dhe i dëndësisë së drujvet, që besuan dhe pohuan se numuri i armiqvet ishte më i madh, kështu që Skënderbeu, pasi i hipi kalit, vrapoi për t'u dhënë fund atyre mbeturinave të fitores me tërë kalorësinë nga prapa.

Barbarët, kur e panë se po vinte që së largu dhe pasi ia parashtruan të pikëlluar gjithë punën kapedanit të vet që ishte edhe më i pikëlluar, në këshillim me të, muarrë një vendim ndoshta jo prej ushtari dhe komandanti, por të nevojshëm dhe shpëtimtar: t'i dilnin të gjithë më këmbë dhe pa armë fitimtarit përpara dhe ta prisnin. Dhe kështu kapedani dhe inisiatori i vendimit, i shëmtuar dhe i laparosur i tëri prej gjithë atij gjaku, jo ndryshe por tamam si Mark Andoni, kur shkoi tek Lepidi pas asaj kërdie të Modenës, duke ecur i pari në krye të-të vetëvet dhe duke kapur fretë e kapedanit tonë, shpëtoi vehten dhe shokët e vet vetëm me një fjalë të lartë që tha, duke bërtitur: «O Skënderbe, ku vete? kundër kujt e ke çveshur shpatën? Kundër kujt i ke drejtuar shigjetat? S'është nder, as lavdi të fitosh nga hera. Mundu ndonjë herë edhe ti, thyeju edhe ti. Kështu, i mundur më mirë se sa fitonjës do të fitosh dhe do të kesh më tepër lavdi nga triumfet e butësisë sate se sa nga triumfet e ushtërivet dhe fitorevet armike».

Duke vënë buzën në gas, siç e kish zakon, dhe duke u kthyer nga të vetët, Epiroti tha: «S'ka gjë më të keqe se sa fati i keq, s'ka gjë më të urtë se sa nevoja. Të mundur, ne flasim sa më urtë, sa më bukur, kurse si fitimtarë kurrë s'do të dinim të flisnim kështu», dhe duke kapur dorën e armikut, e porositi të mos dëshpërohej, sepse s'kish për të pësuar asgjë të keqe dhe të denjë për një skllav. Pastaj, pasi e lëshoi, dha urdhër që të nderohej dhe t'i bëhej shërbimi me kujdesin më të madh dhe, i ndihmuar me çdo gjë të nevojshme, të çohej në një vënd nga më të sigurtit.

Kështu barbari jo vetëm që shpëtoi me gjithë shokët e vet, por edhe gjeti, përkundrazi, tek Skënderbeu njeriun që u kujdes për mjerimin e tij me një mënyrë pothuaj të pabesuëshme. Me të vërtetë, ç'ka më të bukur e më të lavdishme, për Perëndinë e pavdekëshme, se sa të duash t'i a dish për armikun e dërmuar e të shpartalluar dhe të kesh dhimbje për të, kur është i zhytur në fatkeqësi e në mjerim?

Pasi i ra andej e këndej vëndit me kalë bashkë me ushtërinë e vet dhe pa se kudo ishte i siguruar nga rreziku i pusivet, po kthehej në kamp dhe më në fund, kur kish arritur jo larg Krujës pati gëzimin dhe kënaqësinë e një fitoreje tjetër. Pas pak ditësh Isuf begu a) ndoqi të njëjtën rrugë dhe pësoi të njejtin fat, por

a) Në origjinal e ka «Jussumbeg».-

duke pësuar kërdi e dëme më të mbëdha, veçanërisht nga që ai me një numur më të pakë ushtarësh hyri në përleshje me një armik fitimtar dhe ende të lyer me gjak armiku. Me të vërtetë, pasi hyri në Shkup me 18 mijë, ai vendosi të futej edhe në pjesët më të brëndëshme të Epirit, pa vënë mënd nga tërë kërditë e të vetëvet, pa u tmerruar nga shpartallimi i freskët i Hasan begut.

Skënderbeu, kur dëgjoi për ardhjen e tij, i çuditur se si njerzit harrojnë kaqë shpejt dhe se ç'etje kanë për gjakun e vet, u kthye nga ushtarët dhe u tha: «Ejani, pra, bashkëluftëtarë të mij, racë e lindur për mundime ,ose më mirë për fitore, le t'i dalim përpara armikut të ri, kapedanit të ri, le ta nderojmë [a] atë, sepse ai, besomëni mua, ka për të na nderuar që në ndeshjen e parë». Britma aprovimi u dëgjuan nga të gjitha anët dhe ushtarët ngritën kampin e u nisën pas tij. Kur arritën pranë Shkupit, Epiroti dha shënjën e luftës dhe u lëshua si rrufe mbi armikun nga të katër anët.

Barbari, të cilit s'ia merrte kurrë mëndja se kundërshtari që po sulmonte do të mos e përfillte aqë tepër, se do të kishte një guxim aqë të madh, sa që të largohej aqë shumë nga tokat e veta dhe ta provonte fatin e luftës me armikun në truallin armik, ku, as po të mundej, s'do të isht mjaft i sigurt se do të shpëtonte, dhe as po të fitonte, se do t'i ripërtërinte fuqitë, e priti atë pa qënë i gatitur si duhej as me zëmër, as me plane për betejën, me një mënyrë që i ngjante më tepër rrëmujës se sa ndeshjes. Kështu Jusuf begu, me kurajë e fuqi të thyera pothuaj që në sulmin e parë, mori arratinë. Po kështu bëri edhe pjesa tjetër e ushtërisë, pasi humbi jo shumë, mezi treqind veta. Të shpërndarë dhe të paradhë, këta i vuri përpara kalorësia jonë dhe, nga që ata e kujtonin të parrezik arratinë në viset e veta, u shkaktoi një kërdi që s'e prisnin kurrë, duke e shpënë numurin e të vrarëvet në plot dy mijë vetë. Disa të pakë u zunë të gjallë, për shkak se ndoqën një rrugë të gjatë dhe të papërshtatur nga frika se mos u bëhej ndonjë sulm prej fshatarëvet. Jusuf begut, i cili po gatitej të rimëkëmbte forcat dhe t'i kurdiste disa prita kundërshtarit, ushtarët nuk ia pëlqyen mendimin; por pasi vazhduan arratinë, e gjetnë pastaj më të udhës të ktheheshin prapë tek kapedani qefprishur, se sa të mos ktheheshin fare, duke u çfajësuar mjaftueshëm me kërdinë dhe mësimin që sapo patën nga Skënderbeu. Por për Skënderbenë nuk mungoi kurrë një pasardhës rreziqesh shumë të mbëdha, nuk mungoi kurrë armiku.

Një farë Karaxhabegu prej Azie, burrë të dëgjuar për fushatat e shuma dhe plak, me autoritet tanimë shumë të madh pranë Mehmetit, sikurse kish qenë pranë atit Murat, po e shtynte nga brënda një dëshire e ëmbël lavdie, si ajo që shtyn zakonisht të rinjtë, ose më mirë fati i keq, që u qëndron gjithmonë në pritë burravet të mbëdhenj e të përmëndur, me qëllim që t'ia shëmtonte Skënderbeut me një kërdi mbi Epirin tërë lavdinë e mëparëshme dhe triumfet e merituara: atij s'i bënte më përshtypje as turpi para pak kohe i Hasan Begut, as pamja e tij fort e përçmuar, as fati i njejtë që pësuan të tjerët, rruga e njëjtë e fatit gjer në atë ditë. Ky i u afrua Mehmetit dhe i tha: «Unë, o prijësi im fort i ndritur, ndënë ty dhe ndënë babën tënd kam korrur aqë shumë triumfe, sa janë vitet po thuaj që kam

---

a) Thuhet me ironi.-

mbushur. Tani përpara gjithë atyre fitoreve të Skënderbeut, përpara gjithë atyre kërdive që kemi pësuar ne, përpara krenarisë kaqë të madhe epirote, mua më ka pushtuar një farë harrese dhe neverie për këta dhe për ata [a]). Sot unë, ushtar tanimë veteran e plak, kam vendosur që të vë në rrezik gjithëçka dhe ja se do ta sjell të gjallë apo kufomë këtu përpara këmbëvet të tua atë njeri fort të prapë dhe mosmirënjohës, dikur rob të shtëpisë otomane, sot mbret të ndyrësivet epirote, borxhlliun e gjithë atyre kapedanëve të tu të vrarë, ja se do t'ia rrit edhe më tepër emrin me këtë zverk, me këtë qafë. Prandaj lejo, o mbret, që të shkruhen dhe të mblidhen ushtarë sipas dëshirës sime. Unë do t'i kullandris me këto duar të gjithë punët jo si kapedan, por si një ushtar e bari, dhe do t'i përballoj vetë të gjitha detyrat si në të zgjedhur të ushtërisë, si në paisjen e saj. Se luftën e kemi me hajdutë, me mjeshtrin më të madh të pritavet, që i është rritur mëndja nga fitoret e shuma dhe që është fryrë nga plaçka dhe preja e shumë».

Mehmeti i pranoi të gjitha dhe s'e la që t'i rruthte vetullat [b]), siç i thonë fjalës, madje i shtoi edhe dhjetë mijë njerëz, ndërsa vetë ai pat kërkuar, për t'ia dalë në krye një pune aqë të madhe, vetëm 30 mijë. Dhe ai kishte dërguar tanimë përpara disa zbulonjës. Një kujdes i tillë nuk i mungoi as Skënderbeut për gjithë krahinën jo vetëm të Epirit, por edhe të Maqedhonisë dhe gjithashtu për viset më të mbrëndëshme të vetë tokës armike, duke u futur në to. Për këtë arësye udhëtimi i Karaxhubegut u muar vesh me kohë, kështu që tanët patën mundësinë t'i bënin më së miri të gjitha gatitiet kundër një reziku aqë të madh. Por Skëndërbeu, kur dëgjoi për ta, siç thonë, tha: «Unë do t'i trëmbesha më shumë kapedanit, po të mos ishte plak, se sa tërë ushtërisë. Karaxhabegu ynë do të qe kujdesuar më mirë për vehten e vet, sikur të kish menduar për moshën, për fatin e vet të lodhur tanimë nga gjithë ata triumfe që i ka lejuar [c]), nga gjithë ato fitore që i ka peshuar. (Skënderbeu e njihte shumë mirë atë dhe kish qënë shok çadre me të në një fushatë aziatike nën Muratin). Përpara, pra, se unë s'do t'ia kem frikën as pesëdhjetëvjeçar këtij njeriu tanimë të plakur, të cilin dikur të ri s'e kam përfillur fare kur isha gati fëmijë».

U gatitën, pra, aty për aty forcat, madje edhe më shumë se sa qenë shkruar kundër Hasanbegut, për shkak të emrit dhe përvonjës së shënuar të kapedanit në punët ushtarake. Dhe me një herë u dërguan përpara përmes dy Dibravet dy mijë kalorës gjer në tokat e tribalëvet, nga ku thonin lajmet se do të vinte ai. Të fshehur këta si zakonisht nëpër malet rreth e përqark, do ta kishin më lehtë që t'i binin dhe ta dërmonin armikun, duke e mbyllur në mes.

Gjithashtu edhe nga ana e barbarit u dërguan më se katër mijë nga të pararojës, kurse pjesa tjetër e ushtërisë mori urdhër që të priste ne një vënd të Maqedhonisë, të quajtur Kier. Por, pasi u zbuluan nga disa prej tanëvet dhe pasi shumë prej tyre u shtypën e u

---

a) D.m.th. për triumfet nën ty e nën babën tënd.-

b) D.m.th. s'ia prishi qefin fare.

c) Flitet me figurë: «Fati ia lejon apo ja lëshon fitoren dhe ia jep atij që e meriton, prandaj ai e peshon atë. Fjala e jonë popullore thotë për kësi rastesh: «Fati i mirë do gjykim», dhe «fatin mos e lodh, se lodhet».

vranë, të tjerët muarrë arratinë dhe i shpunë Karaxhabegut lajmin e kërdisë që pësuan para se ai t'i afërohej Epirit. Dhe kështu, i pafuqishëm siç ishte nga pleqëria dhe nga një farë smundjeje, i turbulluar sidomos për një farë kohe nga lajmi në fjalë, ai ra edhe më tepër shpirtërisht dhe trupërisht, i pikëlluar jo aqë për humbjen e ushtrisë që pati, se sa për zbulimin e vet prej armiqvet. Prandaj, pasi mendoi me vehte më kot shumë gjëra, të vazhdonte, d.m.th. rrugën apo të kthehej prapë në Kostandinopojë për t'u rikthyer përsëri në pranverë, me që ishte më të dalë të vjeshtës, më në fund, i mundur nga turpi, s'i erdh mirë që ta shtynte luftën për më vonë. Prandaj, pasi e bëri tërë rrugën po thuaj brënda dy ditëve, erdh e i nguli çadrat gjatë rojës së parë të natës në një farë fushe, që tanët e quajnë Livad [a]), dhe pasi u mbaruan të gjitha punët gjatë natës e u bënë gati për luftë, në mëngjes i dërgoi lajm Skënderbeut që të urdhëronte të ndesheshin në betejë të rregulltë, jo hajduçe. Epiroti, duke e quajtur plakë të vjetër, tha se do t'i përgjigjej së shpejti dhe, pasi dha shënjën, u lëshua mbi armikun që s'ishte bërë ende gati, por që ishte akoma duke u këshilluar të thuash, siç e kanë zakon pleqtë. Me gjithë këtë, nga që shpërtheu po thuaj qysh në fillim të betejës një shi fort i math, beteja u ndërpre e s'u bë asgjë që meriton të shënohet. Dhe me të vërtetë, gjatë gjithë atyre tri ditëve ra një shi aqë i madh, sa që, sikur Karaxhabegu të mos e kishte çvendosur kampin në vënde malore, ushtarët e tij nuk do të shpëtonin pa u mbytur. Kafshët, që u zhdukën, qenë të shuma.

Barbari, duke kujtuar për ndonjë shënjë ugurzezë, la punë e mund, siç i thonë fjalës, dhe, pasi u iku dalëngadalë tanëvet, me rastin më të parë që pati nëpër atë stuhi, u largua nga Epiri me qëllim që të rikthehej bashkë me pranverën, po t'ia lejonte fati plakut besimlehtë [b]). Kur arriti me ushtri tek Mehmeti, thonë se në fillim u qortua ashpër prej tij, pastaj u lavdërua me që kishte shpëtuar ushtrinë. Por Mehmeti, duke qënë se Skënderbeu s'mund të mposhtej me asnjë mënyrë me anë të armëvet, mendoi ta fuste në grackë, po të mundte, me anë të dredhivet e të pusivet dhe ta prishte me anë të mashtrimit otoman. Prandaj ai nisi për tek Skënderbeu një lajmëtar të vet me peshqeshe dhe me një letër të tillë:

«Mehmeti, bej, emir, sulltan i gjithë visevet të botës, zot dhe sundimtar i lindjes dhe i perëndimit, i dërgon shumë të fala Skënderbeut, princit të arbërvet, të epirotëvet. Asnjë lidhje miqësore, kujtoj unë, o Skënderbeu im, nuk është më e ngushtë, asnjë miqësi më e qëndruëshme, se sa ajo që buron nga një shoqëri e gjatë dhe një jetë e përbashkët e pandërprerë, sidomos kur ajo fillon që nga mosha fëminore dhe e njomëzë, siç e di se ka ngjarë me ne të dy. Ne, që në moshën më të njomë, siç i thonë fjalës, kemi jetuar për një kohë të gjatë së bashku në sarajet e babës tim, kur ti ishe peng pranë tij, dhe kemi qënë lidhur për gjithë kohën me një dashuri e mirësi të pabesuëshme. Kur unë i sjell ndërmënd të gjitha këto, o Skënderbeu im, si edhe të tjera, me të cilat kënaqej ajo moshë e jonë, më kujtohen njëkohësisht edhe gjithë ato që ti ke bërë kurdoherë për lavdinë dhe madhështinë

---

a) D.m.th. Livadh; (Luadh).
b) Që besonte lehtë në shënjat, etj.

e pushtetit tonë, të familjes otomane dhe të mbretërisë sonë. Lidhur me këto sigurisht nuk është farę nevoja që unë të të flas ty shumë për dashurinë time tepër të madhe dhe të zjarrtë ndaj teje. Dhe me të vërtetë, unë të betohem në emër të Zotit, se për mua s'mund të ketë gjë më të pëlqyer dhe më të këndëshme në jetë, se sa të të kem ty pranë dhe të gëzoj pakëzë shikimin tënd. Prandaj mos ki ndonjë frikë për ardhjen tënde tek unë. Sa për punën që ushtarët e mij hynë pak më parë në mbretërinë tënde dhe plaçkitën, këtë ata e bënë pa leje dhe kundër urdhërit tonë. Prandaj unë me të drejtë u zëmërova shumë dhe s'më erdhi keq aspak që ata u grinë, u dërmuan nga ushtëria jote dhe u ndëshkuan për kobet e veta e perleshja mbaroj në favor tënd, që mbron një çështje të drejtë ashtu siç ta donte zëmra.

Por, duke i lënë këto më ni'anë dhe duke patur parasysh miqësinë dhe dashamirësisë tonë të dikurshme, unë arrita në këtë mendim, që ne të biem në marrëveshje njeri me tjetrin dhe të lidhemi për jetë në mes tonë, me mënyrë që ajo miqësia dhe shoqëria jonë aqë e vjetër, e cila është zhdukur pothuaj nga shkaku që ne të dy s'kemi qënë bashkë prej një kohe kaqë të gjatë, të ngjallet prapë, të rritet dhe të bëhet e patronditur.

Unë e dij sigurisht se i takon atij që s'e kërkon a) t'i caktojë kushtet e paqes, por, në rast se përgjithësisht ato nuk duken të pa drejta, le të jenë këto:

Gjëja e parë, sigurisht, që ne kërkojmë prej teje, është që t'i lejosh ushtrisë sonë të kalojë lirisht dhe pa rrezik përmes vëndit dhe mbretërisë sate, për të sulmuar qytetet e venedikasvet dhe për të plaçkitur tokat e tyre. Të na japësh pastaj si peng birin tënd Gjonin, të cilin ne do ta kemi gjithëmonë si njerin nga bijtë tanë. Tregëtarët tanë, shitës e blerës, të hyjnë bashkë me mallrat e veta në mbretërinë tënde dhe të shkojnë ku të duan, duke patur mundësinë që të tregëtojnë të lirë dhe pa rrezik. Veç këtyre, ti vetë të vish tek ne pa asnjë merak e frikë.

Në rast se këto gjëra do t'i pranosh sipas dëshirës sonë, ne të zotohemi dhe të japim fjalën prej mbreti se do të sigurojmë për ty dhe për mbretërinë tënde paqen e vërtetë dhe qetësinë e përherëshme dhe se s'do të ketë pranë nesh njeri më të besuar dhe më të dashur se ti. Dhe ne s'do të lejojmë kurrë, me fuqinë e forcavet tona, që të pësojë gjë mbretëria jote nga ndonjë armik, qoftë nga tanët, qoftë nga të tjerët.

Për çështjet që do t'i marrësh vesh nga goja e këtij lajmëtari dhe përfaqësonjësi tonë Mustafa, të kesh besim të plotë.

Qofsh shëndoshë.

Prej Kostandinopojës sonë mbretërore, 2 maj, njëmijë e 416, pas lindjes së Krishtit».

Pasi e lexoi mirë letrën e Mehmetit, Skënderbeu thirri në mbledhje gjithë kapedanët e vet dhe krerët e kampit, ku shtroi çështjen se ç'duhej bërë, t'i bindëshin barbarit e të vendosnin paqe me të, apo jo. Të gjithë e gjetën të udhës që të arrihej marrëveshja dhe të bëhej besëlidhja me Otomanin, me qënë se kjo do t'i sillte jo pak dobi nderit dhe emrit të Skënderbeut, gjersa prijësi Mehmet, i cili zo-

---

a) D.m.th. fitimtarit Paqen e kërkon i munduri, jo fitimtari, prandaj kushtet e saj i takonte Skënderbeut që t'i caktonte.-

tëronte gjithë ato mbretërira dhe fuqira, sundonte mbi gjithë ato popullsira e qytete dhe kishte arritur në kulm me fatin e vet aqë të mbarë, kërkonte paqe nga Skënderbeu. Prandaj u vendos njëzëri nga të gjithë se paqa duhet pranuar, por vetëm me njerin kusht: që tregëtarët e njerës e tjetrës palë të tregëtonin lirisht e pa rrezik më të dy anët; gjithë kushtet e tjerë të Mehmetit u hodhën poshtë.

Paskësaj u dha a) një letër e tillë për tek Mehmeti:

«Athleti i Krishtit Gjergj Kastrioti, ndryshe Skënderbeu, princi i arbërvet dhe i epirotevet, i dërgon shumë të fala Mehmetit, prijësit të turqvet.

Letra jote, o prijës i ndritur, m'u dorëzua. Aty ti shkruan se je prekur nga një dashuri shumë e madhe për mua dhe nga një ndjenjë dashamirësie të admiruar, gjë që thua se shpjegohet me atë miqësinë tonë të dikurshme. Kjo miqësi, që u rrit e zuri rrënjë nëpërmjet të shoqërimit tonë të gjatë, duke u kthyer në një veti të pashlyer të natyrës sonë, do ta ruajë për gjithëmonë fuqinë dhe forcën e vet. Por, me qënë se tani ajo është si e fjetur për shkak të ndarjes sonë prej një kohe të gjatë, t'u pa e udhës që ta zgjosh nga gjumi, me qëllim që të fillojmë të bejmë ndonjë paqe e besëlidhje të re ndërmjet nesh. Për këtë ti ke propozuar këto kushte: që ushtëria jote të ketë rrugë të lirë përmes mbretërisë sime, për të plaçkitur vendin e venedikasvet.

Këtë kërkesë tënde, o prijës i ndritur Mehmet, nuk do të ishte sigurisht as e drejtë, as e denjë për mua që ta pranonja, sepse venedikasit janë aleatë me mua dhe të lidhur fort me hallkën e miqësisë. Sa për dëshirën që të kesh si peng pranë teje birin tim Gjon, me qëllim që paqa ndërmjet nesh të jetë më e qëndrueshme, unë do ta bëja këtë ndoshta me gjithë qef, o prijës Mehmet, po të ma lejonte dashuria atërore. Por, duke qënë se ai është bir i vetëm për ne dhe kërthinjë nga mosha, ta largosh nga përqafimet e prindërvet tani, kur duhet të forcohet e të mbruhet me zakonet tona, s'ka se si të mendohet e dobishme as për të, as për ne. Përkundrazi, atë çka kërkon nga unë për tregëtarët e tu, që të mund të shkojnë ku të duan e të bëjnë tregëti lirisht e pa rrezik nëpër mbretërinë time, atë e aprovojmë dhe e pranojnë të gjithë kapedanët dhe krerët e mij. Edhe unë një gjë dëshiroj fort, që mbartja e mallravet dhe zhvillimi i tregëtisë për secilën nga palët tona të mund të bëhet lirisht më të dy anët.

Përveç këtyre, ti më këshillon me të madhe që unë të vij pranë teje, madje pa asnjë frikë e merak, më qëllim që, duke parë njeri tjetrin dhe duke u shoqëruar së bashku, të nxierrim mallin për gjithë kohën që kemi qënë larg njeri tjetrit. Unë e çmoj fort në këtë rast, o prijës i pashoq, mirësinë tënde, bujarinë tënde, dhe do ta përqafonja me guxim këshillën tënde, sikur të ma lejonin tani punët e mia dhe qeverisja e mbretërisë sime. Por ç'të bëj? Djali im, siç e thashë, është fare i vogël dhe aspak i aftë për timonat e pushtetit. Njerëzit e mij, siç e di, s'janë kurrë të qetë, ata janë popuj krenarë dhe të pafre, sa që edhe për mua vetë është shumë zor që t'i drejtoj. Me gjithë këtë, unë do të vij tek ti, ashtu sic më porosit, mjafton që të gjëj kohën më të përshtatur për të ardhur.

Qofsh shëndoshë e paç dashuri për mua.

---

a) Kuptohet: të dërguarit të Mehmetit.

Nga kampi ynë, 30 Maj, njëmijë e 461».

Si mori letrën e Skënderbeut dhe pasi e lexoi mirë e mirë, barbari Mehmet i dërgoi atij një tjetër të tillë:

«Mehmeti, bej, sulltan, emir, sundimtar i gjithë visevet të botës, i dërgon shumë të fala Skënderbeut, princit të arbërvet dhe të epirotëvet.

Me anë të përfaqësonjësit tonë Mustafa na dërgove fjalë si edhe letër, në të cilën shkruan se asnjë nga kushtet e paqes, që propozuam ne, s'të ka pëlqyer, me përjashtim vetëm të njerit lidhur me tregëtarët tanë, d.m.th. që këta të mund t'i shpien mallrat e tyre ku të duan dhe të bëjnë tregëti lirisht më të dy anët. Më në fund, në bazë të këtij kushti, ti më zotohesh mua për paqen, për të cilën më siguron se e aprovojnë me shpirt e me zëmër njerëzit e tu.

Unë e përqafoj këtë vullnet tënd dhe i pranoj pa i rënduar arësyetimet e tjera. Prandaj unë të jap fjalën, o Skënderbeu im, dhe marr përsipër gjithë sa ti kërkon, duke u bashkuar me mendimin tënd dhe të të tuvet. Të siguroj se paqen e shënjtë do ta ruaj të padhunuar sa të jemi gjallë, në rast se nuk do të japësh ti i pari shkak për ta prishur e dhunuar. Prandaj, për të dhënë sigurinë tonë se kjo paqe do të vazhdojë për jetë, ne e kemi vulosur letrën që po të dërgojmë me anë të lajmëtarit dhe përfaqësonjësit tonë Mustafa me vulën tonë imperiale dhe të zakonshme. Prandaj edhe ti, në rast se e gjën të udhës, vërë nënëshkrimin tënd nën këto shënja tona dhe garantohu për të me vulën tënde të zakonshme, kështu që të kemi edhe vullnetin dhe mendimin tënd. Veç kësaj, jep urdhër që të bëhen shpallje dhe urdhëresa kudo nëpër mbretërinë tënde, siç do të urdhëroj edhe unë që të bëhen në për gjithë vëndet e mbretërisë sime. Dije pastaj se unë, i shtyrë nga bujaria ime e veçantë dhe me qëllim që dashuria ime për ty të njihet mirë nga të gjithë, po t'i quaj të ligjëshme të gjitha ato që i ke rrëmbyer prindit tim në Arbëri dhe në Epir, në mënyrë që t'i zotërosh sikur të kenë qënë gjithëmonë të tuat dhe të të tuvet. Po t'i kaloj ty, pra, dhe njerëzvet të tu gjithë të drejtat e zotërimit që kam pasur më parë, po jua jap, jua lë dhe jua njoh juve. Dhe ty këtej e tutje do të të kem dhe do të të quaj gjithmonë: princ i arbërvet dhe i epirotëvet. Në të ardhmen ,sikurse t'u zotova e të dhashë fjalën prej mbreti, unë nuk do të dëmtoj kurrë me armë ty e gjërat e tua, veç se po u bëre shkak ti. Prandaj vëre vulën tënde mbi këto dhe jepja pastaj që të na i sjellë lajmëtarit tonë besnik Mustafa, të cilit duhet t'i zësh besë plotësisht dhe pa e fyer për çdo gjë që do të referojë e do të të thotë.

Qofsh shëndoshë dhe përgjigju dashurisë sime.

Prej Konstandinopoje, më 22 Qershor, njëmijë 461, pas lindjes së Krishtit».

Që nga koha, kur kasneci i prijësit Mehmet shkoi tek Skënderbeu për ta kërkuar paqen, për ta siguruar dhe konsoliduar me letrat e tij sipas mendimit dhe dëshirës së Skënderbeut, dhe gjer në kohën që u kthye përsëri tek ai, kishin kaluar 40 ditë. Skënderbeu, kur e mori këtë letër, thirri kapedanët dhe krerët e vet dhe pastaj dha urdhër që të lexohej para tyre. Këta që të gjithë çfaqën mendimin se paqa me otomanin duhej siguruar dhe pohonin se kjo gjë ishte për nder të Skënderbeut dhe në dobi e përfitim shumë të madh të mbre-

tërisë së tij. Kështu besëlidhja ndërmjet Skënderbeut dhe Mehmetit mori fund dhe paqja u shpall me gëzim të paparë për të gjithë kudo nëpër mbretërinë e secilit. Dhe kjo paqe u ruajt gjer në një farë kohe me besnikëri nga të dy palët; por barbarët pastaj, që s'janë kurrë për t'u zënë besë, pse nuk e mbajnë besën, u bënë shkaktarë për dhunimin e paqes. Dhe me të vërtetë, këta hynë të parët në tokat e Skënderbeut dhe pastaj nxuarrë që andej një plaçkë shumë të madhe. Skënderbeu iu ankua Mehmetit me letër e lajmëtarë, por ai iu përgjegj se s'dinte gjë dhe, duke çfajësuar vehten, u shti sikur gjoja ishte i mërzitur për këtë punë, që ushtarët e kishin bërë sigurisht pa dëshirën apo pa urdhërin e tij. Prandaj ai u kujdesua që t'i ktheheshin prapë disa gjëra Skënderbeut.

Në të njejtën kohë barbarët plaçkitën vëndin e venedikasvet në Peloponez. Prandaj venedikasit, të cilët ishin aleatë dhe të lidhur me miqësi shumë të madhe me Skënderbenë, dërguan tek ai si përfaqësonjës Gabriel Trivizanin dhe e nxisnin e i kërkonin që t'i shpallte luftë me të drejtë prijësit Mehmet, i cili prishi i pari besëlidhjen dhe shkeli i pari besën. Si arriti tek Skënderbeu, ai mbajti para tij dhe krerëvet të tij një fjalë të tillë:

«Ne kemi ardhur tek ti, o princ i pathyeshëm, jo që të të ngrejmë në qiell ty dhe madhështinë e atdheut tënd e lashtësinë e fisit, siç bëjnë po thuaj të gjithë ata që ngarkohen e vinë me detyrën e një dërgate të tillë, as kemi ardhur që t'i thurim lavde trimërisë dhe mëndjes sate të lartë. Mendje unë asqë do të mendonja se mund t'i lejohet kujt aqë lehtë kjo punë, qoftë edhe gojëtarit më të zotë, sepse interesat e kohës së sotme duket se nuk e kërkojnë me asnjë mënyrë që të bëhet një punë e tillë ashtu si i ka hije. Përkundrazi, ne kemi ardhur tek ti që të të këshillojmë dhe të të kërkojmë të marrësh vendim për ta kthyer e drejtuar mëndjen tënde të mprehtë, e cila shikon zakonisht gjithëmonë larg dhe dallon mirë e hyn thellë në të ardhmen e padukëshme, për nga rreziku që i kërcënohet Republikës së krishtere (a), për nga e keqja që tanimë po mugullon e po qit krye dhe që, po të mos i dilet shpejt përpara, do ta plakosë me një herë gjithë Evropën.

Dije mirë dhe kie të qartë, o princ i ndritur, se ky tiran i pabesë e dhelparak, i cili e shikonte se dëmtohej fort prej teje dhe prej armëvet të tua dhe se s'mund t'u bënte ballë, ia hyri paqes me ty jo me ndonjë qëllim tjetër, sepse ndërmjet turqvet dhe racës epirote s'mund të ketë lidhje të natyrëshme miqësie, por me një pabesi e mashtrim shumë të madh, d.m.th. me qëllimin që, pasi të shtronte më parë mbretërit dhe princërit e tjerë të krishterë fqinj me ty dhe ta rriste kështu fuqinë dhe mbretërinë e vet, t'i kthente armët kundër nesh. Ne e kemi parë tanimë se ky barbar, pasi rregulloi paqen me ty dhe e pa se ishte i sigurt dhe i qetë nga armët dhe fuqitë e tua, i ktheu me njëherë armët kundër popujvet rashjanë b) dhe tribalë dhe i shkatërroi. Pastaj u dha fund me luftë ilirikëvet, shpartalloi thrakasit, shtiu në dorë, pasi rrëxoi nga pushteti grekërit, mbretërinë e Trapezuntit, rriti forcat e veta dhe e zgjeroi shtetin e vet më shumë. Tani sigurisht, pasi theu besën që lidhi për paqe dhe pasi shkeli çdo normë drejtësie, i ka kthyer armët kundër nesh. Vëndin tënd e tonin gjithashtu e ka plaçkitur gjerë e gjatë.

(a) Republikës së Venedikut.
b) Serbe.-

Ja, o princ Skënderbe, sa bukur ta ka mbajtur besën barbari. Ai e ndezi luftën, ia nisi me armët kundër teje; tani po të grish për t'u përleshur dhe po e tregon me një mënyrë aspak të dyshimtë vullnetin dhe tërbimin e vet. Mos duhen duruar këto me zëmër të qetë? Mos duhet heshtur akoma? Mos i duhet zënë besë barbarit? Mos u duhet mbajtur zotimevet të tia, kur po e çduk krishtërimin e ne po na shkatërron nga themelet, kur lufta e pafat do të ishte më e pëlqyer se një paqe kaqë poshtëronjëse? Me të vërtetë, pra, kujton ti se barbari e ka harruar atë vdekjen fort të turpshme atërore, të cilën u detyrua të pësojë me turp prej teje? Vërë pastaj kërditë dhe shpartallimet e ushtërivet, të kapedanëvet dhe të krerëvet të tij të shkatërruar prej teje. Të gjitha këto i mendon Mehmeti i tërbuar e çnjerëzor, i bluan nga hera në mëndje, i mban ditë e natë para syvet, dëshiron e pret me pa durim që të shpaguhet për to. Por, medet, o princ i ndritur, ai shtihet, shtihet, besomë mua; ai po shtie në punë dhelpërinë e vet otomane, po kurdis pa pushim plane se me ç'mënyrë të të kapë ty me tradhëtitë dhe pusitë e veta, se me ç'mënyrë të të fusë në kurth.

Gjer tani ai të ka përkëdhelur, me qëllim që të hiqnje dorë nga lufta, t'i linje me nj'anë armët, gjersa t'i jepte fund luftës dhe të shtynte e dërmonte mbretërit e princërit e tjerë të krishterë, fqinj rreth e përqark teje, nga të cilët asnjë përveç teje nuk shikonte se mund t'i dilte përpara me armë. Tani, sigurisht, pasi i shtroi gjithë të tjerët dhe pasi ia arriti që të gjitha punët t'i ketë ashtu siç ia dëshironte zëmra, po të kthehet ty, po i drejton armët kundër teje, me qëllim që të të fshijë nga faqja e dheut bashkë me tërë epirotët e me mbretërinë tënde dhe që të na rrufitë ne dhe të ngopë tërbimin e vet prej barbari.

Për ç'arësye, pra, o prijës i pashoq, duhet ta zgjasim më? Për ç'arësye duhet të presim më? Puna tani ka arritur në një pikë t'atillë, që ne Mehmetin duhet ta kemi ja armik, ja zot. Të rrëmbejmë, pra, armët edhe ne kundër tij, t'i sjellim forcat të përleshen, ushtëritë të kacafyten. Luftën, me të cilën po na provokon, t'ia shpallim ne vetë, t'u vëmë zjarrin visevet të tia, t'ia plaçkitim, siç është e drejta, dhe të mos presim më në fund, gjersa të mos kemi nga të luajmë prej pritavet e dhelpërisë së tij. Me siguri ai asgjë tjetër s'po kurdis, i pabesi, asgjë s'po gatit, veçse që të na shtypë ne ndarazi, gjersa krishterimi, jetim, pa ndihmën dhe kujdesin e kurkujt, të bjerë në dorë të tij pa asnjë kundërshtim dhe ne të gjithë të vajtojmë për jetë lirinë tonë të përbashkët. Zoti veç mos e dhentë këtë për ne. Po të shikojë se ne jemi të bashkuar, ai do të tmerrohet nga armët tona dhe do të dridhet nga forcat tona dhe, po të dojë të na kundërshtojë, do t'ua mbathë i thyer, ndoshta, krejt. Përkundrazi, po të na kundërshtojë të ndarë, do të na shtypë me pak mundim. Sot s'ka njeri më të fortë se ai. Prandaj, le të mos e lejojmë këtë murtajë, këtë kolerë, këtë smundje që të vazhdojë më në Evropë, smundje që, po s'ia premë sa më shpejt rrugën, ka për t'iu ngritur me siguri dhe ka për ta molepsur atë a) të tërë.

Ti i di tanimë dhelpëritë e otomanëvet, i di dredhitë dhe pusitë e tyre, me të cilat ata i nxierrin mbanë gjithë punët dhe arrij-

---

a) Evropën.

në përfundimet më të mbëdha. E kush do të mundte, o princ i pathyëshëm, t'i zinte ndonjëherë në gojë krimet dhe poshtërsitë e këtij tirani nga më të egërit? Ai në këtë punë ua kalon shumë gjithë paraardhësvet të vet, ai s'ngopet kurrë as me gjakun e shtëpisë dhe të familiarëvet të vet, ai dëshiron të sulmojë me tërë forcat edhe republikën tonë venedikase, e cila, siç e di, ka qënë gjithëmonë shtylla dhe mburoja e fesë së krishterë, me qëllim që, pasi ta tronditë, ta thyejë dhe më në fund ta përmbysë, t'i ketë nën këmbë dhe t'i shtypë jo vetëm epirotët, por edhe kombet e tjerë të të krishterëvet. Por nuk synon vetëm në këtë tirani i egër e çnjerëzor, sadoqë është një gjë e hatashme dhe e padurueshme për burrat, por që të prishë edhe fenë vetë dhe t'ua ndalojë njerëzvet rrugën e vetëme të shpëtimit. Dhe me të vërtetë, gabon rëndë ai që kujton e beson se Mehmeti dëshiron më tepër të shkretojë dhe të plaçkitë krahinat e të krishterëvet. se sa të prishë vetë fenë dhe ta shkulë nga zëmrat e njerëzvet. Ç'farë, pra, o Perëndi e mirësishme, çfarë presim më në fund ne të krishterët nga kjo egërsirë? Ne s'puqemi me të as në fe, as në çdo anë e mënyrë të të jetuarit.

Kështu o trim i trimavet Skënderbe, athlet e ushtar i Krishtit, shpejto, lëri më nj'anë ngurimet, hiqi qafe dhe largoji prej teje të këqiat e rrëziqet, gjersa ke mundësi. Dhe me të vërtetë, po të duash, ti e ke këtë mundësi, por para se të këqiat e rreziqet të të vënë poshtë dhe të të dërmojnë; përkundrazi, po të ndodhë kjo, që qoftë larg, atëhere s'ka dyshim se, me gjithë dëshirën tënde, s'do të kesh asnjë mundësi. Prandaj, me sa më duket mua, do të jetë shumë më mirë e më lehtë për ty që t'i marrësh masat që më parë, sesa të kërkosh ilaç e shërim, si i thonë një fjale, pasi të të kenë goditur e ta kesh marrë plagën.

Ki mendjen, pra, o princ i im i pashoq, ki mëndjen se mos të ngjitet, të molepsë dhe të rrënojë tërbimi, murtaja e smundja ngjitëse e prijësit Mehmet, i cili asgjë tjetër sigurisht nuk kërkon, nuk gatit e nuk kurdis, veçse të të bëjë ty për vehte, të të tërheqë në besimin dhe egërsinë e vet, të të çdukë dhe të të fikë. Pusingritës nga hera dhe gjakderdhës i krishtërimit, ai e ka urryer dhe e ka pasur fort mëri fenë e krishterë, të cilën dëshiron e përpiqet ditë e natë me tërë fuqitë e veta që ta dhunojë, ta shqyejë dhe ta çdukë. O princ i pathyeshëm, që quhesh, madje je, athlet e ushtar i Krishtit, ty po të grish, po të fton princi ynë bashkë me gjithë senatin e vet venedikas për ta ruajtur e për ta mbrojtur këtë fe nga furia dhe egërsia e një tirani të tërbuar kaqë keq e kaq mizor. Arin, argjëndin, ushtarët dhe çdo gjë që duhet për fushata të tilla, ai ta premton e ta jep pa kursim.

Bëhu gati, pra, pa vonesë, o princ fort i lumur, bëji gati ushtarët, rrjeshtoji radhët e ushtërisë sate, mprehe shpatën, rrëmbe shigjetën, turru mbi turqit, armiqtë më të egër të fesë ortodokse, të cilët i ke thyer gjithëmonë me lehtësi dhe që për t'i thyer ke një farë fuqie fatale dhe të dhënë prej Perëndie.

Po të mos ia presim sa më parë rrugën, ai do të na e ndyjë dhe do të na e molepsë me siguri gjithë fenë tonë, se ti i di tanimë dhelpëritë e otomanëvet, i di dredhitë dhe pusitë e tyre, me të cilat i nxierrin mb'anë gjithë punët dhe arrijnë përfundimet më të mëdha. E kush do të mundte, o princ i pathyeshëm t'i zinte ndonjëherë në gojë krimet dhe poshtërsitë e këtij tirani nga më të egërit? Ai në këtë ua kalon shumë

gjithë paraardhësvet të vet, ai s'ngopet kurrë as me gjakun e shtëpisë dhe të familiarëvet të vet. Çfarë, pra, o Perëndi e mirësishme, çfarë presim më në fund ne të krishterët nga kjo egërsirë, ne që s'puqemi gjëkundi me të as në fe, as në çdo anë tjetër të të jetuarit?»

Si mori fund kjo fjalë, Skënderbeu, jo se s'ishte i prerë në mendimin e vet, por sepse e kishte zakon që të mos bënte asgjë pa u këshilluar me ushtarët, thirri kapedanët dhe krerët dhe e shoshiti fort e për një kohë të gjatë me ta çështjen a duhej shkuar pas venedikasvet dhe a i duhej shpallur lufta prijësit otoman. Të gjithë e gjetën me vend se nuk duhej ndezur me asnjë mënyrë lufta kundër Otomanit, gjersa ai i shmangej shpalljes së luftës haptazi Skënderbeut dhe gjersa e kish kthyer prapë pjesën më të madhe të plaçkës, të cilën, siç e pohonte, ushtarët e tij e kishin rrëmbyer prej tokavet të Skënderbeut si me shaka dhe më fort nga një farë pafrenësie ushtarake. Prandaj për faqësonjësi venedikas, pasi mori përgjigjen dhe kuptoi mendimin e tyre, u largua, gjersa s'mbaroi punë, fort i pikëlluar nga Skënderbeu dhe shkoi tek Pal Engjëlli, kryepeshkopi i Durrësit, që e dinte se gëzonte besim e respekt të madh nga Skënderbeu dhe nga skënderbegasit dhe se kishte influencë të madhe mbi ta, aqë sa s'kish gjë, sado të madhe dhe të vështirë, për të cilën ai të mos ua mbushte mëndjen, po të donte. Me qëllim, pra, që të provonte në dëshironte kryepeshkopi të merrte përsipër misionin që të bisedonte me Skënderbenë dhe krerët e tij për t'i shpallur luftë Otomanit dhe për të rrymbyer armët kundër tij. ai shkoi tek ai me shpresë të sigurtë se do të arrihej që Skënderbeu të anonte lehtë bashkë me ushtarët nga mendimi i venedikasvet. Kryepeshkopi, si njeri që kishte respekt të madh për venedikasit, shkoi me një herë për tek Skënderbeu.

Ky kryepeshkop ishte epirot, nga qyteti i Drishtit, bir i Andrea Engjëllit, për të cilin folëm më lart, burrë i pajisur me mëndje shumë të lartë dhe me zotësi të rrallë në të folur, me dituri si askush dhe i vaditur me letërsinë e shënjtë dhe humane, si greke, si latine, sidomos i shquar për rreptësi në jetë dhe në zakone, i flaktë për fenë e krishterë, burrë që Skënderbeu e mbante mbi krye për maturinë, kulturën dhe pastërtinë e jetës, që e respektonin dhe e ndigjonin si ndonjë orakul gjith epirotët dhe arbërit. Sapo vajti tek Skënderbeu, mblodhi në kuvend gjithë krerët dhe ushtarët skënderbegas dhe filloi t'ua mbushte mëndjen për luftën kundër Mehmetit me një fjalë të tillë:

«Fatbardha dhe fort të lumura janë ato republika, mbretëri dhe shtete, që qeverisen nga njerëzit me të mirë e më të ditur», pohon me të madhe hujnori Platon, o princ i pathyeshëm. Në kohën e sotme ne e shohim qartë si drita se këtë fat e kanë pasur arbërit tanë, të cilët qeverisen prej teje, që je i vetmi princ aqë i ditur, aqë i mirë, një kapedan i pathyeshëm. Prandaj jo pa të drejtë të kanë zgjedhur ty, të vetmin kapedan trim dhe komandant të pashoq, si të dërguar nga qielli për ta, gjithë mbretërit dhe princërit e afërt dhe fqinj rreth e qark, që të mbrosh shtetet dhe mbretëritë e tyre nga tërbimi otoman dhe nga egërsia barbare. Ti gjer më sot i ke mbrojtur këta gjithëmonë për bukuri e për mbrekulli me armët e mënçurisë tënde dhe me trimërinë e kapedanëvet dhe të ushtarëvet të tu. Mirë po tani Mehmeti, i cili e shikonte këtë gjë, pusingritësi më i rrahur dhe ndjekësi më i tërbuar i fesë së krishtere, i etur për të çfryrë me egërsinë e vet urrejtjen e kobshme që i ziente nga brënda kundër kri-

shterimit, ia ka arritur që të lidhë besë me ty dhe që të biesh ti në marrëveshje me të dhe t'i japësh fund luftës, për të mos e dëmtuar me armët e tua, të cilavet ua kishte frikën fort. Prandaj ai i pranoi me lehtësi të gjitha kushtet që të pëlqyen ty.

Por, vaj medet, o princ i pathyeshëm, kush nuk e sheh se barbari i bëri të gjitha këto me ty me besë prej «**barbari**» dhe se e filloi paqen me ty me dinakëri, me qëllim që t'i qëronte më parë mbretëritë dhe princërit e tjerë fqij me ty dhe pastaj t'i kthente armët kundër teje, sikurse edhe bëri? Dhe me të vërtetë, ku janë, ku janë princërit rashjanë? Ku janë mbretërit ilirikë? Ku iku mbrëtëria e Konstandinopojës, e Trapezuntit? Më së fundi, pasi e çori marrëveshjen me ty, pasi shkeli besën, ai është kthyer tani kundër teje, ai ka plaçkitur tani an'e mb'anë vëndin tënd. Aleatët e tu po i turbullon dhe po i trondit fort me mësymje të paprera.

Por kush mund ta rrëfejë si duhet, o princ fort bujar, urrejtjen e pamasë të këtij tirani çnjerëzor kundër teje? A mos kujton se do rrijë pa u shpaguar për vdekjen e t'et Muratit, për kërditë e përvajshme të ushtërivet të veta, për vrasjen e kapedanëvet dhe komandarëvet të vet? U zë besë fjalëvet dhe zotimevet të tia? Pranon çfajësimet e tij? Mos do të ta mbajë besën? Besën që kurrë s'e ka patur dhe që askujt gjer më sot s'ia ka mbajtur? O perëndi e mirësishme, e kush do të mund t'i tregonte ndonjë herë me fjalë turpet e këtij tirani egërsirë? Dhe unë mendova se do t'ish kob t'i kaloja këto në heshtje, sepse është me të vërtetë një farë kënaqësie të shpërthesh kundër krimit dhe ligësisë dhe të vesh në dukje autorët e kobevet e të krimevet, dhe t'i quash ata me emër, me qëllim që të tjerët, të tmeruar, të qëndrojnë larg fejavet dhe turpevet. Sikurse, pra, virtuti me të drejtë nuk duhet të lihet pa u lavdëruar, po ashtu as vesi s'duhet të lihet pa u sharë, sepse nga të dyja vjen i njejti fryt, si nga të mirët, që janë për t'u lavdëruar, si nga të këqinjtë, që janë për t'u sharë. Kështu, pra, është e drejtë që të shahen gjithë të liqtë dhe të poshtërit, por ky tirani Mehmet duhet të përbuzet aqë më tepër, sa më shumë ua kalon të tjerëvet dhe spikat mbi ta për nga prapësia. Jetën e këtij, zakonet dhe veprat, me qëllim që t'i njohësh dhe t'u rrish larg, unë do të t'i përshkruaj sa më shkurt dhe sa më përmbledhur.

Mehmeti rrjedh nga një familje shumë e ulët dhe ugurzezë dhe nga prindër fort të përbuzur, nga raca më e keqe e barbarëvet, që e ka zakon të ndërrojë gjithëmonë vënd. Dhe me të vërtetë, gjersa skythasit meotikë (a) janë më të liqtë e barbarëvet, ai quhet i lindur nga një familje edhe më e turpshme dhe më e ulët, sepse Skythia është krahina e tij, kurse vëndi, nga e ka zanafillën shtëpia apo familja e tij, është fshati Otmanah, njerëzit e të cilit kënaqen të jenë skllevër. S'ka gjë më të turpshme, më të ulët se paraardhësit e tij. Kështu Murati, i ati i tij, të cilit, si pas sërës, nuk i lejohej aspak të mbante pushtetin, gjersa ishte nga familja otomane, e cila kishte lindur dhe ishte e destinuar gjithëmonë për skllavëri, i shtiu në dorë shtetet e Azisë dhe mbretëritë e tjera, u rrit e u shtri kudo me anë të mashtrimit dhe të krimevet; ai e shpuri shtetin e vet, të nisur me krime të ndyra, aqë larg, sa që tani po vuan (b) nga madhësia e vet.

---

a) Skythasit rreth Meotidës (Tauridës) në Kaukazi.
b) Kuptohet: shteti.

Por, që të kaloj edhe në karakterin e tij, Mehmeti është njeri me fuqi të madhe shpirti e trupi, por me brumë të keq dhe të svetëruar, armik i racës njerëzore dhe armik i ynë i përbashkët, gjakderdhës, kryekriminel, kryet e gjithë vesevet, shkaktar i vdekjes dhe at i gjithë të këqiavet, vrasës i pangopur i njerëzvet. Ai, i lindur prej prindërish të tillë, ka qënë gjithëmonë po aaë i svetëruar dhe i ka qëndruar ngahera besnik çfrenimit dhe shtazërisë barbare. Që në të ri ai ka pasur për zëmër luftrat, vrasjet, rrëmbimet, grindjet dhe me këto e ka ushtruar rininë e vet; njeri i pacipë, dinak, i paqëndruëshëm, që shtihet për çdo gjë, lakmonjës i gjësë së huaj, që digjet në dëshira, që kërkon gjithëmonë gjëra të pamasë, të pabesuara, të paanë. Lakmia për pare së pari, pastaj për pushtet është rritur sa s'mund të thuhet në të. Mëndje e zhytur në svetërime dhe në epshe; kurorëthyës i paturp, shpikës vesesh, me të cilat edhe vetë natyra tmerohet. [a]

Ky është ai Mehmeti që i preu kokën të vëllait nga lakmia për të mbretëruar, që vrau me të pabesë princërit rashjanë, mbretin e Bosnjës, që pjesërisht shtiu në skllavëri dhe në robëri të afërmit e vet, pjesërisht u hoqi dritën e syvet apo i sakatoi në ndonjë pjesë të trupit. Ç'të them për të tjerët, [b]), kundër të cilëvet ai i ka provuar gjithë farët e mundimevet? Ai duket pa dyshim se, po të mos kish të tjerë, do ta çfrynte me tërbim egërsinë kundër vet-vehtes. Me të vërtetë, ajo natyrë e egër dhe urrejtje e tërbuar s'mund të ketë kurrë të ngopur. Shpirt i ndyrë ndaj perëndivet, armik ndaj njerëzvet, ai gjithëmonë mendon për rrënime; miqësitë, armiqësitë i bën jo për nevojë, por për interes. Ai s'mban gjëkundi masë, modesti; veprime të shëmtuara dhe gjaksore kryen kundër miqvet dhe të nënështruarvet. Faltoret i çvesh, gjërat e shenjta i dhunon sheshit e më nj'anë; çdo gjë e ndyn, e rrëmben, e grabit. Ai s'dallon, ai përzien turpin, pastërtinë, gjërat hyjnore, gjërat njerëzore. A nuk i futi të gjithë pothuaj në zgjedhë, nuk i shojti, nuk i skllavëroi kundër besëlidhjevet? Pse çuditesh, pra, o princ i ndritur, në se Mehmeti besëthyës nuk ta mban besën? I molepsur me gjithëfarë vesesh, ai po i vazhdon ato krimet e fisit dhe pabesinë e trashëguar. Prandaj mos i zërë besë tiranit, mos u qendro fjalëvet apo zotimevet të tia, por hiq dorë nga çdo miqësi me të dhe paqen, të cilën ai e çori dhe e shkeli i pari, quaje të shkelur e mos e lërë për hir të kësaj luftën kundër tij për më vonë. Ki mëndjen, ki mëndjen për vehte e për mbretërinë, që mos të të shtrydhë ty dhe njerëzit e tu me prita e dredhi barbari. Asgjë nuk mendon, asgjë nuk kurdis ajo dhelpër e svetëruar, veç se si ta shtjerë në dorë dhe t'i bëjë gropën fesë së krishtit, për të cilën ti, siç e di, je zotuar të derdhësh djersë e mund dhe je betuar e shpesh më kujtohet se ke thënë që je lindur e krijuar për ta ruajtur e mbrojtur atë.

Mos të të vijë rëndë, por përse hoqe dorë nga armët? Përse ia hoqe fillin fesë katolike, të ndrydhur tanimë nga tirani, ndërsa ushtarët e tu po harbohen së ndenjuri? Përse e le më nj'anë të mirën e përbashkët, përse iu shmange luftës? Përse u ndave nga të tjerët? Mos kujton se nga kjo do të kesh si pasojë ndonjë rrezik të vogël për gjendjen tënde? Kapedan i vjetër, trim mbi trima në luftë, të rrish duar kryq? Oh!ç'turp të shohë kush tani të bjerë në plogështi e në kotësi

---

a) Shumë të këqia, jashtë ligjevet të natyrës.
b) D.m.th. për njerëz jo të afërt, të huaj.

ajo mëndje e gjallë e një prijësi dikur aqë të madh! Por Mehmeti, miku yt, nuk fle, nuk kalbet në plogështi, atë s'e zë gjumi, ai punon, ai shpejton që të dhunonjë Ungjillin e Krishtit, që të përmbysë anijezën [a] e Pjetrit, që të shqyejë dhe të bëjë copë rrobën [b] e Krishtit, duke ndjekur gjurmët e të parëvet të vet dhe traditat e pseudoprofetit të vet [c], i cili ka urdhëruar që emri i Krishtit të ndiqet si i urryer e profan me egërsinë më të madhe dhe gjaku i pafajshëm i të krishterëvet të derdhet pa mëshirë. Prandaj ky tiran fenë e Krishtit e ka ndjekur gjithëmonë, në krahasim me të tjerët, me egërsinë më të madhe. E në qoftë se ti, o princ i pathyëshëm, nuk i hedh tani ushtëritë e tua kundër tij, në qoftë se nuk i nxit forcat kundër tij, në qoftë se nuk i shpall luftë, të gjithë pa dyshim do të të quajnë frikacak, të trëmbur gjer në palcë dhe të rënë në plogështi. Apo nuk e di se si janë përbetuar kundër këtij gjithë mbretërit dhe princërit e krishterë bashkë me papën tonë të shënjtë, Piun, koka më e lartë e gjithë botës? Ata kanë vendosur që ta ndjekin gjer në pikën e fundit dhe ta nxierrin, me ndihmën e Zotit, jashtë nga Evropa. Urdhëri i papës ka dalë tanimë dhe ka marrë dhenë e po mbahet në gojë nga gjithë të krishterët. Qëllimi i tij është që mbretërit dhe princërit e krishterë, të cilëvet u falen [ç] gjynahet, të dalin të gjithë dhe të nisen sa më parë bashkë me papën kundër mbretit të turqvet. Prandaj venedikasit e tu bashkë me princërit e tyre dhe me tërë senatin, me gaditjet tokësore dhe detare, së bashku me papën tonë po të grishin e po të lusin për këtë fushatë kundër Mehmetit dhe po të vënë në krye të parin, po të vënë në krye prijës kapedan dhe komandant të përgjithëshëm të të gjithë ushtërisë së krishterë. Dhe papa ka vendosur që, sa po të kalojë detin dhe të hyjë në Durrës, të të shpallë mbret të arbërvet dhe të epirotëvet, si i denjë që je mbi të tjerët për të marrë në dorë drejtimin e përgjithëshëm të kësaj lufte.

Ç'po bën pra, o Skënderbe, princ fort i lumur? Ç'pret? Mos duhet lënë në harresë përgjithëmonë lufta dhe armët? Mos duhet pranuar zgjedha? Apo mos duhet t'i lëshojmë rrugë në trimëri e në durim këtij armiku, më të cilin po luftojnë për pushtetin dhe gjenë më të lartë? Ngrehu, pra, zgjoje vehten dhe forcat e tua, thirri kapedanët dhe komandantët e tu, mblidh kombe e popuj nga çdo anë, ftoji mbretërit dhe princërit fqinj aleatë të tu; rrjeshtoji radhët dhe legjionet, shko pas gjithë besnikëvet që janë mbledhur dhe pas gjithë të krishterëvet që janë bashkuar, bindiu papës, siguro faljen e mëkatevet për vehte dhe për gjithë ushtërinë tënde. Ja, venedikasit e tu më kanë dërguar që të t'i them këto, që të të ftoj e të të nxis të hedhësh forca kundër forcash, flamuj kundër flamujsh, ushtëri kundër ushtërish, sepse princërit venedikas, siç e di, janë fort besnikë të Krishtit dhe shumë zëmërmirë, të parët nga fuqia në tokë e në det, që të zotohen ty dhe të japin ar e argjënd me shumicë. Prandaj ti, o Skënderbe, me të vërtetë dikur Skënderbe, ti i pari, krenaria e princërvet, shpalli luftën barbarit [d] me forcat e tua, sulmoi viset, kalli

---

a) Kishën, krishtërimin (të krishterët), që drejton Papa, si zëvendës i apostullit Pjeter.

b) Klerin e krishterë.

c) Muhametit.

ç) Kuptohet: nga Papa.-

d) D.m.th. Mehmetit.

tmerin dhe datën armikut, i cili të ka ngacmuar i pari duke thyer besëlidhjen, duke shkelur besën dhe paqen; se ligjet dhe mbarë drejtësia lejojnë, bërtasin me të madhe që nuk i duhet mbajtur besa atij që s'e mban. Me guxim, pra, me guxim vëru në krye të ushtërisë së krishterë, sulmoje armikun i pari, shpalli luftë të përgjithëshme barbarit dhe gatiti rrugën papës, sepse, ja, pas teje, po vjen Piu, po vinë venedikasit e tu, po vinë francëzët, spanjollët, belgjanët, hungarezët, boemët, polonezët, italianët, dhe gjithë të krishterët. Kështu, nuk mund të ndodhë që barbari të ketë fuqi t'u bëjë ballë gjithë këtyre mbretërve dhe princërve, gjithë këtyre forcave dhe ushtërive. Prandaj ai do të marrë me njëherë arratinë, do ta lerë Evropën. Kryelartësia s'ka për t'i vlejtur Otomanit, as dredhitë, as pritat, as dhelpëritë e zakonshme s'kanë për t'ia lehtësuar punën.

Më në fund, duhen hapur sytë e duhet mbledhur mirë mëndja, sepse Mehmeti dinak, me t'u rënë në erë këtyre të gjithave, do të dërgojë me njëherë tek ti përfaqësonjësit e vet, me qëllim që të të dhelë dhe të të bëjë të heqësh dorë nga armët, që t'i mbahesh paqes së dhunuar prej tij. Por ti mos e dëgjo atë krijesë të keqe, mbylli, zëri veshët para dhelevet të tij, sepse ti e di tanimë karakterin e tij, ia ke marrë mjaft erën dhe i ke fare mirë të qarta, si askush tjetër, dhelpëritë e fisit otoman».

Si mori fund kjo fjalë tërë zjarr e kryepeshkopit të Durrësit, Skënderbeu ia filloi mbledhjes dhe e shtroi çështjen për një shqyrtim të gjatë dhe të kujdesur. Më në fund, dy qenë mendimet kryesore dhe njëkohësisht të kundërta që duallë: Njëri që të mos bëhej luftë me asnjë mënyrë me otomanin, por të ruhej plotësisht paqa e filluar me të, sepse nga kjo ata kishin përfitime shumë të mbëdha çdo ditë. Dhe me të vërtetë, gjithë popullsitë, qytetet dhe shtetet e [a] Skënderbeut ishin pasuruar dhe kjo mbarësi po shtohej tepër e më tepër nga dita në ditë. Përveç kësaj, pothuaj gjithë plaçkën, që barbari kish rrëmbyer nga viset e Skënderbeut, ia kish kthyer atij të plotë. Shumë i ndryshëm u çfaq mendimi i dytë: prijësit otoman i duhej shpallur me çdo kusht luftë dhe nuk i duhej qëndruar me asnjë mënyrë në besë, të cilën ai s'ia kish mbajtur kurrë njeriu, veçanërisht të krishteri, sidomos kur vetë ia shkeli i pari paqen Skënderbeut dhe ia mori nëpër këmbë të drejtat e besëlidhjes. Edhe nuk duhej t'i zinin besë tiranit apo zotimevet të tij, sepse ai po dhelte Skënderbeun me dhelpëri, nga që dëgjonte se ishin përbetuar kundër tij gjithë mbretërit dhe princërit e fesë së krishterë dhe se kishin për të rënë së shpejti mbi të armët nga gjithë bota e krishterë. Për shkak të kësaj frike ai zotohej se do ta ruante paqen me Skënderbenë, për ndryshe, as paqen nuk do ta kish ruajtur, as plaçkën nuk do ta kish kthyer. Prandaj nuk duhej nguruar aspak, por duhej ndezur pa frikë dhe me guxim në zëmër lufta kundër armikut të fesë së përbashkët, shpëtimi i së cilës duhej preferuar edhe para së mirës dhe shpëtimit vehtiak, sidomos kur kundër tij ishte përbetuar vetë papa Pius bashkë me gjithë fuqitë e të krishterëvet.

Ky mendim, pra, si më në favor të fesë dhe më bindës, gjersa i pëlqeu vetë Skënderbeut dhe pjesës më të madhe të të parëvet, të krerëvet dhe të kapedanëvet, u pranua si në të mirë të përgji-

a) Kështu kemi përkthyer fjalën; «Civitates» (shtete, shtetësi).

thëshme dhe në dobi të përbashkët dhe u vendos se duhej ndezur lufta kundër Mehmetit dhe se duheshin rrëmbyer armët për mbrojtjen e Republikës së Krishterë. Veç kësaj, quhej gjë e ndershme dhe e shënjtë të bashkoheshin me papën, mëkëmbësin e Zotit, dhe me gjithë aleancën e të krishterëvet. Pastaj i duhej bindur edhe vetë kryepeshkopit të Durrësit, këshillat dhe porositë e të cilit duheshin mbajtur si urdhëra, sepse ndaj këtij, si njeri me virtute të shënjta dhe autoritet në jetë, Skënderbeu kishte besim të madh dhe çdo gjë e bënte sipas këshillimevet të tij. Ky, sipas një zakoni mbretëror, qëndronte nga hera pranë Skënderbeut, prej këtij ai kishte mësuar gjithë veprat dhe historinë e grekërvet dhe të latinëvet. Këtë kapedanët dhe ushtarët skënderbegas e donin shumë e s'u dilte nga zëmra.

Pasi u vendos, pra, lufta kundër Otomanit, u dha urdhër që të thirreshin e të mblidheshin kudo ushtarë, që komandantët dhe kapedanët e kampit, pasi ta gatitnin e pajisnin ushtërinë, të shpejtonin për t'u ndodhur në vënd. Pas kësaj ushtarët skënderbegas, sidomos ata që ishin në kufi si roje, u lëshuan me vrull e hov të madh kundër visevet turke, plaçkitën e muarrë prej tyre një plaçkë shumë të madhe. Dhe me të vërtetë, ata muarrë që andej 60 mijë qe, 80 mijë kokë bagëti, tri mijë pela bashkë me mëzat e tyre, të cilat ishin, si thonë, nga tufa dhe kopeja e vetë prijësit Mehmet. Duke hyrë në viset më të brëndëshme të barbarëvet dhe duke rrënuar gjithëçka me hekur e zjarr, ata s'lanë pemë më këmbë, s'lanë gjë frutore në fushë dhe mbuallë kudo një frikë e tmer shumë të madh.

Kur i mori vesh këto të gjitha Mehmeti, u ndes e u xhindos nga inati kundër Skënderbeut. Por pas pak pastaj, pasi e çrrudhosi ballin dhe e mbyti pikëllimin e vet, thonë se tha me fytyrë mjaft të qeshur: «Ç'janë këto, o Skënderbe, për mua që kam në dorë sundimin e Lindjes dhe të perëndimit?» M'anë tjetër, i rrëmbyer nga ideja e shpagimit, u betua kundër tij për ta rrënuar dhe shkatërruar. Por, me që e hante dyshimi se tanimë armët e forcat ushtarake të të krishterëvet ishin ngritur në këmbë dhe po marshonin kundër tij, mendoi, i trëmbur gjer në palcë, ta shtinte në dorë Skënderbenë me dhela dhe ta bënte për vehte me delpërinë e vet otomane. Tani po ziente kudo fjala se papa Piu, pasi kish mbledhur nga çdo anë forcat dhe kish bashkuar në një ushtëritë e gjithë të krishterëvet, kishte për të dalë së shpejti kundër Otomanit, se ai, pasi të kalonte më parë në Epir dhe në Arbëri, pas një ceremonie fetare në qytetin e Durrësit, Pal Engjëllin, kryepeshkopin, siç përmendëm më lart, të po këtij qyteti ,do ta ngrinte në kulmin e hierarkisë kishëtare dhe do ta nderonte me gradën e dytë pas kryevalltarit më të parë dhe pontifikut suprem, [a]) gradë që tani e quajnë Kardinalat, ndërsa Skënderbenë do ta shpallte mbret të arbërvet dhe të epirotëvet dhe do ta bënte gjithashtu komandant të përgjithëshëm, siç thonë, të të gjithë forcavet të ushtërisë së krishterë kundër Mehmetit. Prandaj ndër barbarët po ziente kudo fjala se, po të dilte në një fushatë të tillë të krishterë kundër Mehmetit Skënderbeu, fitorja pa dyshim që do të duhej t'i shënohej të Krishterit, ndërsa për shtetin dhe fuqinë e Otomanit të gjithë thonin e pohonin se do të thyhej e do të binte në dë-

---

a) D.m.th. pas Papës.-

shpërim. Kaqë e madhe ishte dridhma, kaqë e madhe ishte lemeria që i kish zënë nga emri i Skënderbeut, kaqë i lemerishëm, kaqë i tmeruar ishte për turqit emri i tij. Prandaj Mehmeti po mundohej me tërë zotësinë, zgjuarësinë dhe dhelpërinë e vet, që ta tërhiqte Skënderbenë pas vehtes dhe të merrej përsëri vesh me të për ta siguruar paqen me be, që do të bënin nga të dy anët. Ai edhe i shkroi një letër të tillë:

«Mehmeti, emir, sulltan, sundimtar i Lindjes dhe i Perëndimit, i dërgon shumë të fala Skënderbeut, princit të arbërvet dhe të epirotëvet.

Besën dhe ndershmërinë tënde, o princ fort bujar Skënderbe, unë e kam admiruar gjithëmonë. Për këtë arësye pikërisht mua nuk m'u besua që ti, princ shpirtmadh e fisnik, t'i shkelnje aqë lehtë dhe pa menduar besën e paqen, që pate prej kohe me mua. Me të vërtetë, ti, siç marr vesh, pasi kalove me një fuqi shumë të madhe në tokat e mia, more që andej me vehte një plaçkë me të vërtetë fort të madhe, duke shkretuar gjithçka me zjarr e hekur. Unë e kam hetuar dhe e di me siguri se shkaku i kësaj ngjarjeje kanë qenë venedikasit, me këshillat dhe porositë e të cilëvet ti u shtyve që ta bënje këtë. Ti ia nise luftës kundër meje, ti u bëre shkelës i besëlidhjes dhe dhunonjës i së drejtës së kombevet, i gabuar sigurisht nga dhelet, nga dredhitë dhe dhelpëritë e tyre. Prandaj unë, duke patur parasysh më tepër shkakun e turpit se sa vetë turpin, mendoj se ty duhet të të ngjitet një faj i vogël ose më mirë asnjë faj, përkundrazi gjithë fajin unë ua hedh atyre, të cilët kanë qenë për mua gjithëmonë armiq e kundërshtarë.

Por ç'rëndësi kanë këto për mua, o Skënderbe? Të panumura dhe shumë të mbëdha janë zotërimet e mia. Mos pandeve se i sjell ndonjë humbje të rëndë shtetit tonë me plaçkitjet, që po bën pa pikë turpi si ndonjë hajdut më fort se sa si armik në viset tona dhe me rrëmbimin e bagëtivet? Përkundrazi, unë as që e quaj këtë për dëm. por, vazhdo jepi, në rast se të duket kështu e drejtë, sepse unë miqësinë dhe dashurinë tënde e quaj më të shtrënjtë se çdo gjë tjetër që kam të shtrënjtë. Dhe me të vërtetë, unë, siç e di, të kam dashur gjithëmonë me një mënyrë të veçantë dhe të kam rrethuar ngahera me një farë dashurie të rrallë dhe sa herë që sjell ndërmënt atë moshën tonë të njomëzë dhe shoqërinë tonë, kur jetonim së bashku në sarajet e tim et, në Adrianopojë, nuk është sigurisht e mundur që të mos ndjej se e kam për detyrë të të nderoj. Prandai, O Skënderbeu im, unë kërkoj prej teje edhe më tepër e të këshilloj që ne, duke përtëritur kushtet e mëparëshme të paqes sonë, ta lidhim atë përsëri dhe ta forcojmë me be, sepse, po ta kishim siguruar që më parë me be, ti nuk do të kishe lejuar më asnjë mënyrë që të prisheshe nga venedikasit, apo të binje në grackë prej tyre. Për këtë arësye është nevoja tani që ne ta sigurojmë përsëri dhe ta forcojmë për jetë besëlidhjen dhe paqen ndërmjet nesh me be të shënjtë nga të dy anët. Në qoftë se do ta bësh këtë, siç shpresoj, dhe do të më dëgjosh mua, pa dyshim që ti do të mbretërosh për gjithëmonë bashkë me pasardhësit e tu dhe do t'i kesh të pacënuara gjithë gjërat e tua. Përdryshe, besomë mua, do të pendohesh shumë shpejt. Ti i di tanimë fuqitë e mia dhe mendohu mirë a mund t'u bësh ballë me sukses. As mbretërit fqinj të tu, as venedikasit mashtronjës nuk do të mundin të të shpëtojnë nga dora dhe tërbimi im. A nuk e sheh se të gjithë grekërit po thuaj janë çdukur? Se perandori i Trapezuntit

është rrëzuar nga froni prej nesh? Se princërit rashianë dhe tribalë janë rrënuar? Se ilirikët janë shpartalluar dhe se mbretëritë e gjithë Azisë dhe mbretër e princër të tjerë janë vënë nën zgjedhën e nën sundimin tim?

Dëgjoje pra, o Skënderbe, këshillën time, qëndroju zotimevet, sepse, për Herkulin, s'ke për të gabuar.

Për këtë punë ne kemi ngarkuar Mustafanë, shërbëtorin dhe lajmëprurësin tonë, i cili po vjen tek ti; atij t'i zësh besë pa asnjë dyshim.

Qofsh shëndoshë.

Nga Kostandinopoja, qyteti ynë mbretëror, 7 Maj njëmijë 463, pas lindjes së Krishtit».

Pasi e mori dhe e mbaroi së lexuari këtë letër Skënderbeu, i u përgjigj Mehmetit kështu:

«Athleti i Krishtit Gjergj Kastrioti, ndryshe, Skënderbeu, princ i arbërvet dhe i epirotëvet, i dërgon shumë të fala Mehmetit, prijësit të shkëlqyer të turqvet.

Ti po u çuditke, o prijës Mehmet, që ushtarët e mij, pasi hynë, siç thua, kundër besëlidhjes në tokat e tua, duke shkelur kushtet e paqes sonë, muarrë që andej një plaçkë shumë të madhe. Shkakëtarë për këtë ti sjell venedikasit të cilët i quan armiqtë e tu më të tërbuar dhe shton se këto gjëra pak të prekin ty, si prijës shumë i fuqishëm që je dhe që, për shkak të dashurisë fort të madhe ndaj meje, i duron të gjitha pa u turbulluar dhe madje, me që unë e bëra këtë i gabuar nga këshillat e të tjerëvet, m'i fal të gjitha, mjafton që ta siguroj me be dhe ta lidh me po ato kondita marrëveshjen që kishim më parë ndërmjet nesh. Dhe për këtë më shtyn me të madhe, më këshillon e më nxit që ta pranoj këshillën tënde, sepse, në rast se nuk do të dua të vuaj pasojat e zemërimit tënd nga dëshira që t'u bëj qefin venedikasvet, ajo do të jetë në radhë të parë e dobishme për mua dhe për pasardhësit e mij. Përveç këtyre, me qëllim që të më trëmbësh më tepër, po e bën tërkuzë, duke numëruar me radhë, njerin pas tjetrit, fiset, popujt mbretërit, princërit, që janë dërmuar e shtruar prej teje.

Por çfarë gjëje të papritur, po të pyes në emër të Zotit të pavdekëshëm, paska në këtë mes, o prijës Mehmet, përse po çuditesh kaqë shumë? Dhe së pari përse po çuditesh që ushtarët e mij bënë kundër vendit tënd atë që shpesh herë më parë është bërë mbi gjënë e tyre nga ushtarët e tu, gjë për të cilën me të drejtë u vinte shumë keq dhe qaheshin kundër meje? Përkundrazi, në rast se ata muarrë masat e veta, duke u shpaguar për padrejtësinë e bërë me një farë pafrenësie, siç e ke zakon të thuash ti, dhe duke e larë dëmin me dëm, pa bërë padrejtësi të re, atëhere s'ka asgjë, për të cilën ti të çuditesh dhe të më akuzosh mua. Unë po e them hapur të vërtetën. Unë do t'i kisha bërë zap vetë ushtarët e mij, me gjithë se të cënuar shumë rëndë, dhe do t'i kisha qetësuar zëmrat e tyre aqë fort të ndezura për çfarëdo shpagimi, sikur ti, prijësi më i pasur dhe më bujari (a) ndër të gjithë, të ishe kujdesur që t'u ktheheshin atyre gjithë ato që humbën (b) dhe sikur ta kishe ndëshkuar në këtë rast, siç ishte e drejta, çthurjen e të tuvet, të cilën po e mbulon me velon e pafrenësisë — dredhira zor të denja për fëmijë. Kobet veç, megjithëse kudo janë të rënda,

a) Thuhet me ironi.
b) Kuptohet: nga plaçkitjet e gjesë së tyre prej ushtarëvet të Mehmetit.

në punët ushtarake, duhen gjykuar shumë të rënda. Çfarë, të lutem? Mos do që të ketë pafrenësi të të tuvet të ta shpjegoj unë, sidomos pas dëmit aqë të madh që pësuan ata, të cilët ti vetë i kishe në dorë edhe t'i frenoje më parë, edhe t'i dënoje më pas, si e kryen atë punë? Por ne s'kemi ç'të të themi ty më tepër, o Mehmet fort i mençur, përveç këtyre fjalëve tona, të cilat ti na i ke servirur gjer më sot dhe na i ke shitur për bukuri, duke e mbuluar gjithëmonë dredhinë me çfajësime dhe nën maskën e drejtësisë. Me gjithë këtë, për fajin që u hedh venedikasvet, ndërsa mua më nxierr të larë, i mbuluar prapa miqësisë dhe dashurisë sonë të dikurshme, për Herkulin, s'ke aspak të drejtë. Me të vërtetë, nuk duhej shpifur prej teje për të nxjerrë si mashtronjës ata prindër shumë të mirë, shumë të drejtë dhe fort të shënjtë. Pastaj, ç'nevojë ka Republika e Venedikut të merret vesh me mua dhe të më bëjë për vehte, me qëllim që të zëmërohem kundër teje dhe të të ndjek si armik, gjersa vetë ajo, vetë, them, është në gjëndje edhe të matet sheshit me ty, kur ta dojë puna, edhe të të dërmojë fare lehtë?

Më kot, pra, e ke, o prijësi im, që të ma mbushësh mua mëndjen të heq dorë nga miqësia me ta. Me të vërtetë, cili nga vdekëtarët është aqë i svetëruar, aqë i urryer ndër të vetët, sa që të mos i pëlqejë më mirë të jetë i gabuar, qoftë edhe shumë, me atë senat, se sa i pagabuar me ty? Aqë më tepër unë, i cili edhe i lidhur prej kohe jam me ta, edhe mik i tyre mbi gjithë, gjë që ti me gjithëkëtë s'e more aspak parasysh, duke sulmuar, si i pabesë që je, dhe duke plaçkitur çdo ditë viset e tyre në Pelopones, pasi more nëpër këmbë marrëveshjen e paqes.

Por as kërcënimet e tua, o prijës otoman, që po i zbras këtu, po i lëshon e po i vjell kundër meje si pas zakonit barbar, s'kanë për të më trëmbur mua, sepse, edhe të pësosh, kur e do puna, edhe të bësh trimërira është arbërore. S'ke për të ma shtënë frikën mua, një mbretthi të vogël, as venedikasvet të mij. Cili qënka ky sundimtar, siç e quan vehten ti, kaqë i madh i Lindjes, i Perëndimit dhe i gjithë visevet të botës? Me të vërtetë, këtu më bëre që të qesh. Po qeshin gjithashtu edhe princërit e tjerë të krishterë. Si ia veshe me kaqë lehtësi, që të mos them me kaqë paturpësi, sundimin e gjithë botës vehtes? Ç'janë këto fjalë të zbrazura? Ç'farë zotëron në Azinë e madhe? Asgjë, sigurisht. Mos janë të tuat ato që ndodhen në Azi të vogël? Aspak. Ç'ke në Evropë përveç Thrakës, Misisë, një pjesë të Greqisë dhe të Peloponezit, të Mitilenës dhe të krahinës së Taurikës? Në Afrikë këmba jote s'ka shkelur kurrë. Mos është vallë ky sundimi i gjithë botës?

Por shtiru, shtiru, o prijës Mehmet, se gjithë bota, që nga ana e anës së oqeanit, ka rënë skllave në këmbët e tua; nga kjo veç nuk duhet të krenohesh aqë shumë, sa të mos i përfillësh gjithë të tjerët. Pusho, pusho së mburruri dhe nxirr mësime, po qe i zoti, nga shëmbëllat e shënuara të paqëndruëshmërisë njerëzore. Me të vërtetë, ku janë asirët, që e patën dikur në dorë sundimin e gjithë botës? Ku janë medët? Ku persët? Ku grekërit? Ku më në fund romakët, zotërit e botës?

Më i madh sigurisht se ti ka qenë ai Tamerlani, mbreti i skythasvet, tmerri, siç shkruajnë, i njerëzisë, i cili, pasi e dërmoi në tokat e Armenisë së bashku me 200 mijë stërgjyshin tënd, Bajazitin e dëgjuar, që kish patur sa e sa suksese të mbëdha në luftë, dhe pasi e kapi në

arrati e sipër, e solli si triumfator të lidhur me pranga para qerres së vet. Në ushtërinë e tij thonë se kanë qënë një milion e dyqind mijë njerëz, më i madh se Kserksi dhe Dariu, nga ushtëritë e të cilëvet të vjetrit thonë se janë mbuluar detrat e tharë lumenjtë. Me gjithë këtë, të gjithë u çdukën, o prijës Mehmet, nga çdukësi i njerëzisë, të gjithë i shojti dora e Perëndisë. Prandaj mësoje dhe dije se edhe ti njeri je. Mos ki shumë besim në mizërinë e fuqivet dhe të ushtërivet, se historia na e dëshmon që shpesh ushtëri të mbëdha janë prapsur nga ushtri të vogla. Prandaj jo pa të drejtë është thenë: «Mos e lumno trimërinë e kapedanit, veçse kur të vijë triumfator».

Pastaj mos kujto se duhet dyshuar, o Mehmet, që vetë Perëndia e ndihmon çështjen më të drejtë? Dhe ti e di, e di mirë se kudo ke përdorë dhunë, se të gjitha i ke shtënë në dorë dhe i mban me dredhi e padrejtësi. Për këtë arësye mua nuk më mungon guximi, o prijës otoman, që jo vetëm të të dal përpara ty, një sundimtari kaqë të madh, kur më sulmon, por edhe të të grish i pari pa frikë dhe tërë zëmër në fushë dhe të shpresoj e t'ia arrij, me ndihmën e Zotit, një fitoreje të shënuar kundër teje. Edhe ne kemi ushtarë që dinë të qëllojnë, të marshojnë përpara, të hidhen në mes të betejës.

Ç'më flet, pra, për nevojën e paqes, se duhet siguruar përsëri ndërmjet nesh? Më kot kërkon të më shtiesh në dorë me dhelka të tilla. Për mua, shumë e dyshimtë është besa jote dhe krejt e urryer dashamirësia, sepse, për çdo gjë që më flet, për çdo gjë që më zotohesh, ti vepron gjithëmonë duke ndjekur zakonet e të parëvet të tu, me mënyrë të mbuluar e dredharake, ti i bën të gjitha me qëllim që të më shëmbësh e të më lësh pa mbretëri. Me gjithë këtë, unë u kam shpëtuar gjer më sot, me ndihmën e Zotit, gjithë pusivet të tua gjithë dredhivet e dhelpërivet të tua. Por për së shpejti, për së shpejti, siç shpresoj, do t'i lash ti duart nga gjithë këto, kur as dredhitë e tua, as dhelpëritë s'kanë për të të lehtësuar, kur as zgjuarësia otomane, as mburrja jote prej barbari s'kanë për të të vlejtur. Dhe nuk i ushqej vetëm unë këto ndjenja kundër teje. E gjatë është pas meje radha e princërvet të krishterë. Dhe me të vërtetë, ja, po armatosen kundër teje dhe po vrapojnë me tërë forcat e tyre gjithë të krishterët e dëgjuar e të ndritur, kudo që janë. Bashkë me pontifikun tonë suprem, Piun, ta kanë bërë ty benë edhe gjithë mbretërit e dukët dhe thuajse kanë ardhur për të të përmbysur e lënë pa mbretëri. Prandaj unë, në mbështetje të miqësisë sonë të dikurshme, sadoqë ti e ke dëmtuar atë rëndë dhe e ke dhunuar krejt, mendova prapësëprapi, o prijësi im, që të të bëj të ditur për këto gjëra, me qëllim që, pas një farë këshillimi më të kujdesur, të mbledhësh mëndjen e të marrësh masat për vehten tënde dhe për mbretërinë tënde. Ti e merr me mënd vrullin dhe forcat e prijësvet aqë të mëdhenj, të cilavet unë s'e di a mund t'u shpëtosh aqë lehte. Por, po më dëgjove mua, po deshe të kthehesh në fenë e vërtetë të Krishtit, të mendosh më në fund për shpirtin tënd, ti do të mundesh, pasi të heqësh dorë nga pabesia jote dhe nga verbëritë e sektit muhamedan, edhe pushtetin, edhe emrin tënd nga i madh që është ta kthesh e ta bësh shumë të madh, nga i lumur shumë të lumur, nga i dëgjuar shumë të dëgjuar. Dhe ti, që shquhesh fort mbi gjithë të parët e tu nga shpirti më i lartër dhe nga madhëria e karakterit, mos qëndro për më gjatë bashkë me të tutë, si nga ndonjë e drejtë trashëgimore, në këtë kokëfortësi dhe

verbëri, dhe bëje lirisht, me vullnetin tënd, atë që së shpejti do ta bësh nga nevoja. Gjithëmonë është quajtur një turp i madh të dëgjosh nga goja e prijësit: «nuk e pandehnja!» Eja më në fund më vehte, mblidhi mëntë. Ja, Zoti i madh e i vërtetë po ta sjell rastin se si edhe në gjithë punët e tua të jesh i qetë, edhe mbretërit e princërit tanë të të duan, të të respektojnë, të të nderojnë. Kështu, as lakmia për të mbretëruar, as halli për të mirat që ke nuk do të të mundojnë, sepse çdo gjë që pa të drejtë, çdo gjë që me mënyrë të paligjëshme e ke bërë tënden, prijësit e krishterë do të ta lejojnë me siguri që ta kesh si tënden e si të lënë trashëgim me mënyrë të ligëshme dhe të drejtë; çdo gjë ata do të ta pranojnë, do të ta njohin. Ti do të jesh prijës i vërtetë dhe do të sundosh me mënyrë të ligjëshme, mjafton që ta përqafosh këtë fe dhe adhurim të vërtetë të Zotit, dhe, sa po ta kuptosh, do të të vijë keq, për Perëndinë e pavdekëshme, që s'e ke pasë njohur më me kohë; do të të vijë keq për kohën e humbur; do ta çkulësh, do të çrrenjosësh çdo gënjeshtër, çdo ndryrësi që ka lënë tek ju ai pseudoprofet fort i ndyrë, Muhameti.

Nga çadrat tona. 25 Qershor njëmijë e 463».

Sapo e dorëzoi një letër të tillë për Mehmetin, Skënderbeut i erdhi lajmi me letër nga papa se ai do të dilte për së shpejti nga Roma bashkë me forca të panumura kryqtarësh kundër prijësit otoman dhe se do të drejtohej për në limanin dhe brigjet e Ankonës, me qëllim që të hidhej së andejmi së bashku me tërë ushtërinë në Epir. Atje do të pranonte së pari dhe do të ngrinte në gradën e nderuar të kardinalatit Pal Engjëllin, kryepeshkopin e Durrësit; pastaj do të shpallte mbret të epirotëvet dhe të arbërvet Skënderbenë, të cilin do ta vinte edhe në krye të forcavet të krishtera, me qëllim që ta shpinte gjer në fund fushatën që kish marrë përsipër kundër barbarit së bashku me tërë blokun e bashkuar të besimtarëvet. Prandaj e këshillonte, e shtynte që të vihej në krye të forcavet dhe t'i shpallte luftë të përgjithëshme barbarit.

Kjo letër u lexua para gjithë krerëvet dhe kapedanëvet të kampit dhe u duartrokit me një gëzim shumë të madh. Pas kësaj Skënderbeu, pasi radhiti forcat, u lëshua me vrullin më të madh kundër visevet turke dhe armike. Duke hyrë sa më thellë në to dhe duke u rënë më të katër anët, i shkretoi kudo me zjarr e hekur dhe i la pa gjë dhe, duke u kallur tmerrin më të madh barbarëvet, i shpalli Mehmetit luftën e përgjithëshme.

Pikërisht atëhere të thuash, kur sapo e kish mbaruar së lexuari letrën e Skënderbeut, Otomanit i vajti lajmi se Skënderbeu ishte futur në viset e tij, se kishte djegur e rrëmbyer çdo gjë. I tmeruar fort nga ky lajm i hidhur Mehmeti dhe i rrëmbyer i tëri nga inati dhe tërbimi kundër Skënderbeut, nisi kundër tij bashkë me 14 mijë kalorës Sheremetin, kapedanin e vet, më tepër për t'i frenuar atij vrullin dhe furinë, sesa për të bërë ndonjë gjë tjetër të madhe. Dhe me njëherë thirri gjithë krerët dhe kapedanët e vet dhe foli përpara tyre kështu:

«Kurrë s'kam dyshuar, kapedanë dhe bashkëluftëtarë të mij kryetrima, se ju e kini të qartë të gjithë dhe e dini me siguri se unë e kam ndarë gjithëmonë mbretërinë, fuqinë, tërë pushtetin tim me ju. Prandaj shpëtimin dhe paprekshmërinë e tij duhet ta kini kujdes jo më pak ju se sa unë.

Ju e dini, e dini mirë se sa shumë jam kujdesur unë nga hera për ju, me qëllim që të mos ishit më poshtë se unë, se me sa njerëzi,

me sa embëlsi jam sjellë kurdoherë me ju, duke u treguar jo si mbret e prijës i juaj, por si ndonjë bashkëluftëtar prej jush. Unë kam jetuar, kam punuar, kam derdhur djersën e mundin tim të gjithë, gjer në pikë të gjakut, duke u përpjekur jo vetëm për vehte, por edhe për ju, për ju, them, edhe për fëmijët tuaj, për ta bërë mbretërinë shumë të madhe dhe për të siguruar në të paqen dhe qetësinë, për të sprapsur, për të shtyrë çdo sulm të armiqvet dhe për të shtuar, për të madhëruar, për të vënë jashtë rrezikut qytetet, popullsitë, gratë, fëmijët dhe pasuritë tuaja. Dhe, me ndihmën e Zotit, arritëm, arritëm që ne, me burrërinë dhe trimërinë tuaj në krye, t'i kemi të gjitha ashtu, siç na e desh zëmra. Dhe sot, o kapedanë të pathyeshëm, nuk është nevoja të bëni apo të lakmoni asgjë më tepër për shkëlqimin e emrit dhe për madhështinë e perandorisë. Dhe me të vërtetë, ç'të zë e të përmënd Azinë, që tanimë është zbutur e gjitha, Thakrën e thyer krejt, tribalët e pushtuar, dy Misitë [a] e shtruara, krahinën e mundur të Taurikës, mbretin e Alikarnasit të përmbysur nga froni, princërit e përzënë të Ilirisë, panonët e dërmuar? Cila krahinë, ju lutem, për perënditë e pavdekëshme, cili vënd, fort trim e krenar, ka mbetur pa u shkelur nga armatat tuaja? Cilat popullsi, cilët fise të pazbutur e të pamposhtur s'kanë patur frikë nga emri dhe trimëria juaj para se t'i provonin?

Po tani, ç'është ky turp, kjo faqe e zezë, o burra, kapedanë? Ç'është gjithë ky turbullim? Nga vjen kjo frikë e paparë dhe e pazakonshme? Si ju paska zënë data për pasojat e hatashme, me të cilat ju kërcënoi ai i krishterë bishtmbledhur e dhelparak? Me të vërtetë, pra, ju paska bindur, ju paska mbushur mëndjen për gjithcka ai Skënderbegthi, mjeshtëri i çdo dhelpërie, koka e çdo ligësie? Ç'është kjo mëndjelehtësi me ju? Mos doni t'ia lëshoni të Krishterit, të paaftë dhe të pazoti për luftë ,mos doni t'ia lëshoni me aqë lehtësi, pa u përleshur, pa u matur me të, si burra që mendojnë më tepër arratinë se sa trimërinë, ato që me aqë djersë dhe gjak kini fituar si ju, si të parët tuaj?

Përse, pra, nuk do të më lejohej të flas më hapur me ju për punët, për fëmijët, për pasuritë tuaja? Të flas për krejt gjëndjen e shtetit? Përse nuk do të më lejohej t'ju qortoj juve që gjer tani ju kam shpëtuar dhe që tani sidomos përpiqem me të madhe t'ju shpëtoj? Mos doni, pra, që të largohi kështu, pa kërdi, pa gjak nga Evropa, të cilën me aqë zjarr e mund e shtitë në dorë, dhe të shkoni me turp në Azi, duke lënë gjënë dhe shtetin tuaj, që do ta kish zili çdo njeri, me dëshirë për shkak të kësaj plogështie që ju ka zënë? Për armikun s'do të kish gjë më të dëshiruëshme, s'do të kish gjë më të këndëshme për të se kjo në gjithë jetën. Por, e zëmë se shkuat: mos do të jeni të sigurt në Azi? Kudo që të shkoni, s'do t'ju lënë pa ju ndjekur. Ku do të shkojmë pastaj? Çfarë shprese do të kemi? Cili mbret apo sundimtar do të na pranojë neve, racë që s'na duan e na urrejnë të gjithë për arësye, ndoshta, se çdo gjë që kemi, çdo gjë që zotërojmë, thonë se është e huaj dhe e fituar me dhunë? Por s'kanë të drejtë, sepse është thënë dhe me të drejtë, për Herkulin, është thenë: «Kudo që ka shkelur këmba e kalit tënd, atje çdo gjë është krejt jotja». Në këtë

a) Moesia e sipërme dhe e poshtëme, dy provinca romake ndërmjet Thrakës dhe Danubit (Serbi — Bullgari).

jetë asnjeri s'ka marrë gjë me vehte. Zoti i të gjithavet është Perëndia, dhe ajo i ka lënë të gjitha sheshit në fushë të hapët. Prandaj, ato që me pëlqimin dhe lejën e saj i kemi shtënë ne në dorë, ato që me plot të drejtë dhe meritë i kemi fituar ne dhe qe, me vullnetin hyjnor, do t'i mbajmë për sa e sa shekuj me radhë, ato tani ne duhet t'i ruajmë dhe t'i mbrojmë me ngulmin më të madh. Prandaj dëgjoni, o bashkëluftëtarë kryetrima, zëmër, mos u trëmbi, që armiku të marrë përhera e më tepër guxim, por ejani më vehte, siç është e udhës, gjykojeni këtë punë kaqë të rëndësishme jo me mendje të turbullt e të tronditur, por të qetë dhe të mbledhur. Në qoftë se e shikoni të udhës që të ruani dhe të mbroni kundër tërbimit dhe furisë së krishterë vehten dhe jetën tuaj, mbretëritë dhe shtetet e panumur që ju janë lejuar nga Perëndia, gratë më në fund, fëmijët dhe pasuritë tuaja, rrëmbejini atëhere pa frikë dhe me guxim armët kundër të krishterëvet, përleshuni me egërsi me ta, siç e kini zakon. Dhe mos e quani për ndonjë gjë të madhe dhe të mundimshme punën që dëgjoni se krerët e të krishterëvet i kanë ngritur armët kundër nesh pas një farë bashkimi dhe përbetimi, që kanë bërë në mes tyre. Ju s'kini përse të dyshoni aspak në fitoren më të madhe.

Po fundi, ç'është? Përse po trazojnë qiell e tokë? Ju e kini provuar mirë shpesh herë këtë milet se sa i ngathët është, se sa i paaftë për luftë dhe pa nerva fare. Të mpirë janë që të gjithë, frikamanë, pa pikë fuqie, të fjetur, të mësuar në rehati, të dhënë pas ëndjevet e dëfrimevet. Të gjithë janë mësuar me pupla, me dashurira, luftëtarë të zjarrtë me fjalë, nëpër mbledhje, në senat, jo me vepra; ata dergjen ngahera në plogështi dhe e shkojnë jetën nëpër pazar. Ata s'kanë asnjë dëshirë për të luftuar dhe asnjë aftësi për luftë. Trupi s'ua duron dot lodhjen dhe as shpirti rrezikun. Gjymtyrët i kanë delikate dhe të qulla. Ata s'janë mësuar me disiplinën e ashpër, ata s'e durojnë dot fare vapën, të ftohtët, urinë ,lodhjen; ata s'dinë ç'është ushtëria, kurse ju, o bashkëluftëtarë fort të dashur, të gjithë sa jeni, ushtarë, luftëtarë kryetrima, më ngjani si kapedanë të pashoq. Ju tërë jetën e kaloni në fushata, me armë në dorë dhe pa gjumë tërë natën. Për ju s'ka asgjë aqë të rëndë, të vështirë, të lodhëshme, sa që të mos ju duket e lehtë dhe shumë e kollajshme. Ju, nga të rrezikuarit e paprerë, kini arritur që t'i përbuzni me një mënyrë t'atillë rreziqet, sa që jo vetëm nuk kini frikë, por as që mund të kini. Ju, duke përbuzur butësinë e puplavet, trupin tuaj të ashpër e regjni me disiplinën edhe më të ashpër të luftës dhe, të kënaqur me gjëra të paka e shumë të vogla në beteję, shtroni e flini përdhe, si të mësuar që jeni të duroni edhe vuajtjet më ekstreme. Ju lëshoheni, vraponi me një mënyrë t'atillë ndaj fitores, sa që nuk mendoni aspak se ç'do të vuani, por vetëm se ku do të arrini, duke mos ju shkuar fare në mënt as plagët, as vdekja.

Këto janë, o kapedanë të pashoq, dëshirat e ushtarëvet kryetrima, e ushtarëvet me të mirë, këto janë veprat, këto aftësitë, kjo është disiplina e vërtetë ushtarake; këta luftojnë me ngulm, këta fitojnë me lehtësi, këta i pret fitorja e sigurtë, këta fitorja e padyshimtë.

Le të urdhërojnë, pra, tek ne këta prijës llafazanë të krishterë, le të vinë këta këshilltarë madhështorë (a), që çirren vetëm me fjalë,

---

a) Bën aluzion me ironi në këshillat e Skënderbeut për t'u larguar vullnetarisht nga Evropa.

që s'kanë haber nga punët ushtarake, s'di me ç'fat, por ndoshta që ta mbajnë mënt për një kohë të gjatë këtë farë fushate, sepse as zgjuarësia, as ndonjë dhelpëri s'ka për t'i ndihmuar, sepse s'ka për t'u vlejtur zotësia në të folur, sepse s'do të kenë për të mbajtur fjalime, sepse do t'u duhet jo që t'i ujdisin shpatat para pasqyravet të gravet, siç e kanë zakon, por që t'i shpërkatin me gjak armiku, kur trimi do të shuhet nga frikamani, kur luftëtari nga i paafti për luftë.

Mos duhet, të kini frikë ju, o ushtarë fort të shquar, nga këta? Mos duhet të sprapseni para këtyre? S'ka njerëz më të ulët dhe më të përbuzëshëm se këta. Çudi e madhe veç kjo që po shoh, ju po lëkundi në dyshime. Por sillni, ju lutem, të gjithë, sillni secili para sysh turpin dhe poshtërsinë e kësaj pune. Thirrini mëndjes, zgjojeni burrërinë e dikurshme. Kaqë keq, pra, i paski harruar të parët? S'ju paska mbetur më asnjë pikë nga gjaku i tyre? Nuk ju prek pastaj fati më i bardhë që ju ka ndjekur gjithëmonë nga pas dhe ju ka shoqëruar në çdo fushatë dhe në luftrat më tronditëse? Nuk ju mbushin aspak me krenari sukseset aqë të mbëdha të luftravet?

Mos e lini, pra, dashtë Zoti, një rast kaqë të rrallë pa e çfrytëzuar. E panë këta të krishterë zhurmëmbëdhenj, gjithënjë ndër sy e kanë ende jo të vjetëruar, por të freskët provën e fatit të tyre të vajtueshëm, mbeturinat e copëtuara dhe të dërmuara të betejës së Varnës e të Bazilesë. Ç'të them për perandorinë greke? Ç'ndryshime të gjëndjes? Ç'rrukullisje? Sa përmbysje të mbëdha? Më në fund të gjithë u shitën në ankant. (a). Por zhurmë po bëjnë hajdutët e çmëndur në kulm dhe po i dalin zot me këmbë nëpër shalë ngathësisë së vet, po çfajësohen për dobësinë e vet fatkeqe dhe po tregojnë urrejtje për pabesinë e të vetëvet. Burrërinë tuaj nuk e admirojnë. O, ç'mbrojtje qesharake. Nga këta një palë i ka humbur padijënia e komandantëvet, një palë i ka çdukur ngathtësia e ushtarëvet dhe fati i luftës, një palë i kanë shojtur grindjet e brëndëshme, mëndjelehtësia e tepëruar dhe pabesia e të vetëvet dhe të tjerë pastaj i ka dëmtuar mospërfillja e papeshuar për kundërshtarët.

Nga këta, pra, kini frikë se po vinë? Këta kujtoni se janë duke ardhur, gjë që ju do ta dëshironit shumë, o burra kryetrima, dhe do ta kërkonin me gjithë zëmër? Por unë, që t'jua them hapur atë që mendoj, kujtoj se as që kanë për të ardhur. Në shtëpi do të qëndrojnë, besomëni mua, do të heqin dorë, duan, s'duan, nga këto kërcënime, do t'i ulin veshët luftëtarët qesharakë, do të kujtojnë se mjaft kanë luftuar, po të kenë ndezur armikun. Veç kësaj, ata vuajnë nga grindjet e paprera, tronditen nga përçarjet e partivet, Të gjithë duan të jenë në krye, të gjithë të komandojnë, askush të bindet. Aqë i madh është mospajtimi ndërmjet tyre. Të shumë janë mbretërit në mes tyre, të shumë ata që komandojnë, cilido mendon e vepron sipas qefit, askush nuk kujdeset për të mirën dhe dobinë e përgjithëshme. Shtihen në mes tyre për të krishterë, të gjithë janë ambiciozë, të gjithë lakmitarë. Mëri shumë të mbëdha ka në mes tyre, asnjë bashkim, bindje asgjëkundi, me gjithë se në këto qëndron tërë fuqia e komandimit, sidomos në luftë, sepse, po s'qenë këto, në ushtëri përmbyset e gjithë puna, jo vetëm që çalon. Me vrasje pastaj të përbashkëta kë-

---

a) D.m.th. si skllevër lufte.

naqet ky milet kaqë i shënjtë, kaqë fetar, dhe shpagë e pusira kurdisin çdo ditë ndërmjet tyre.

Për këto arësye mos i përfillni dhe talluni me ato që na shkrojti në letrën e vet plot kërcënime dhe frikësime ai kaçaku i pabesë, Skënderbegthi, se janë mbledhur, d.m.th., e përbetuar kundër nesh gjithë bota e krishterë së bashku me kryetarin e vet, që ata e quajnë Papë dhe që e nderojnë ashtu, siç nderojmë ne Kalifin tonë. Janë përbetuar gjithë princërit e mbretërit e asaj feje, po i rrëmbejnë tanimë armët me qëllim që të na përzënë krejt, që të çlirojnë Evropën, trashëgiminë e vet, të pushtuar padrejtësisht nga ne. Këto hesape veç ata i bëjnë sigurisht pa hanxhinë, me vehten e tyre, siç u pëlqen. Dhe sa bukur se? S'qënkan budallenj! Kështu edhe Agamemnoni, sipas Homerit, donte një ditë, para se të perëndonte dielli, të rrënonte muret e shënjta të Trojës. Por Zeusi i kish hedhur gjetkë sytë, ai qeshte me lutjet e tij.

Po vrapojnë të krishterët që të fitojnë një lavdi të rrallë, por të vështirë, prandaj ata, ndërsa dëshirojnë ta glabërojnë, do ta rritin, do ta bëjnë edhe më të madhe shtetin dhe fuqinë tuaj, ju siguroj për fjalën e nderit. Me të vërtetë, që të lë më nj'anë të tjerat, ç'duhet të them për vështirësitë e sendevet dhe të vendevet? Ç'të them për ushqimet dhe për mjetet e tjera, të cilat përbëjnë bazën më të fuqishme dhe ndihmën më të madhe të luftës? Mos vallë nuk do t'i kini ju me lehtësi gjithë ato që atyre do t'u mungojnë? Vetë vëndi pastaj, i përshtatur më tepër për të shkaktuar dëm, se sa për të pësuar, dhe i aftë e i sigurt si për të bërë përpara, si për t'u sprapsur, do t'ju ruajë dhe do t'ju armatosë begatëshëm me çdo gjë. Ju do të luftoni në vëndin tuaj, ku gjithëçka do t'ju përgjigjet pa kursim, do t'ju ndezë për në betejë, do t'ju apë zëmër e mënyrë për të fituar: lotët e prindërvet pleq këndej, të puthurat e fëmijëvet të vegjël andej, përqafimet e gravet të ëmbëla m'anë tjetër. Vetë kombet më në fund, që ju ndjekin pas dhe ju kanë në krye, do t'ju qëndrojnë me ngulmin më të madh në besë. S'do të jetë nevoja për asnjë këshillë, për asnjë shtytje dhe nxitje, të ndezur do të jenë të gjithë. Rreziku i përbashkët, çdukja e të gjithëvet së bashku, e fton, e nxit, e detyron secilin, fati gjithashtu i përbashkët i luftës, përmbysja e gjëndjes dhe rrjedhimet e saj, i thërret të gjithë. Tani rrezikohet liria, tani ka rrezik për skllavëri të përjetëshme, tani është puna për gjenë më të lartë, tani ju shikoni në rrezik atdheun, mbretërinë, fëmijët dhe të mirat tuaja, gjithë fatin tuaj.

Zëmër, pra, o burra më se trima, qëndroni të patundur, të fortë dhe të guximshëm; merrni masat gjersa ka kohë, me qëllim që këta të krishterë pa nerva, në rast se s'janë penduar për këtë punë dhe s'kanë menduar të qëndrojnë më mirë në shtëpi, të mos na zënë në pritë dhe të na bien pa pritur e pa kujtuar, sepse, në çdo farë pune, pasojat, për të cilat nuk merren që më parë masa të menduara me kujdes dhe të shpejta, janë zakonisht shumë të rrezikshme. Aqë më tepër, kur ne do të marshojmë vetë dhe do t'i sulmojmë, edhe sikur ky milet i përbuzur e besëkotë të ketë pëlqyer më mirë të heqë dorë vetiu, siç e ka zakon, nga puna që ka nisur, apo edhe sikur më në fund dikush prej tyre t'i ketë përmbysur planet dhe vetë luftën, të rëndë për vetë mundin e saj. Me këtë mënyrë ne do të çdukim çdo rrezik për të ardhmen dhe do t'i mposhtim, ndoshta, të gjithë, do t'i dërmojmë, që ta them

me një fjalë, me një mënyrë t'atillë, sa që sot sundimi i gjithë botës të bjerë fare lehtë në duar tuaja, gjë që prej Perëndie, siç e kam mësuar nga shkenca e yjevet a), i është caktuar racës sonë. Kësaj shkence hyjnore, siç e dini, unë i kam kushtuar shumë mund që në fillim të jetës sime dhe kam patur prej saj përfitime shumë të mbëdha. Ata që e zotërojnë atë drejt, nuk mund të shkasin, as të gabojnë, sepse asnjeri nuk dyshon se tërë makina e kësaj bote drejtohet nga lëvizjet e sipërme dhe nga yjet.

Përveç këtyre, që të mos largohem nga thema, juve nuk do t'ju mungojnë luftëtarët shumë trima, as ushtëritë shumë të fuqishme, moria dhe mizëria gati e panumëruëshme e forcavet, as kuajt, as armët më të mira të çdo lloji, as përdredhoret, që janë më kryesoret për ta siguruar fitoren, as ata që janë të rrahur në përdorjen e tyre; me yll të mirë dhe me ndihmën e perëndivet do të nisemi.

Sa për Skënderbeun, i cili, i harbuar edhe më tepër nga sukseset aqë të mbëdha, po sulmon për ditë viset tona, po zë hyrjet e Maqedhonisë dhe po na dërgon çdo kohë letra dhe lajmëtarë, po përpiqet të na e mbushë mëndjen me një farë doktrine të re, me të cilën ai është mësuar keq, ne do ta çfarosim, kur ta sjellë puna, do ta çdukim. Ne do ta shuajmë atë krejt me një të goditur së bashku me tërë fisin e brezin e pasardhësvet të tij dhe, sikur ta sjellë fati që të bjerë i gjallë në duart e mia, unë s'do të lë mundim pa provuar në atë trup të urryer. Kaqë shumë ai, i vetëm ndër të gjithë, si ndonjë «lernë mjerimesh b)», (që të hesht për vdekjen e babës), ma ka lënduar shpirtin dhe na e ka pikëlluar shtetin e mbretërinë tonë me humbjen e sa e sa komandantëve, kapedanëve dhe burrave kryetrima.

Por le të kënaqet tani pakëzë, për aqë kohë sa do t'ia lejojnë fatijet, me marrëzinë e vet ky i marrë i të marrëvet, le të çmëndet, le të mburret me mbretërinë dhe varfërinë e vet ambicioze, gjersa ne sot po na thërrasin punë më të rëndësishme».

Si mbaroi Mehmeti me këto, kapedanët dhe krerët e ushtërisë së tij e siguruan të gjithë njëzëri duke i u betuar për besën e vet të patronditur e të pashkelur dhe për respektin shumë të madh ndaj tij. Ata iu zotuan se nuk do t'u shmangeshin kurrë mundimevet dhe rreziqevet, por se do të rrezikonin nga hera pa frikë çdo gjë të veten, fundi edhe jetën, po ta donte puna kështu, për nderin e familjes Otomane, për madhështinë e pushtetit të saj. Kështu ata s'i shkonin në mënd fare rreziqet, por vetëm pushtetin dhe shërbimin publik.

Por duke e lënë tani për pak kohë Mehmetin, le të vimë prapë tek Skënderbeu, i cili ishte kthyer nga viset armike së bashku me ushtarët e vet tërë gëzim në kamp, i ngarkuar me një plaçkë shumë të madhe. Atje i vajti me njëherë lajmi se Sheremeti, kapedani i Mehmetit, kishte arritur me forca shumë të mbëdha në viset e Thrakës dhe të Maqedhonisë. Skënderbeu vendosi t'i dilte pa tjetër përpara me qëllim që, po të kish mundësi, të përleshej me të.

Sheremeti kish ardhur atje së bashku me 14 mijë ushtarë për të ruajtur vëndin dhe kufitë, me qëllim që Skënderbeu të mos e kish kollaj mësymjen. Ai i vendosi forcat e veta pjesërisht në qytetin e Ohrit, i cili quhet tani nga banorët Alhria, pjesërisht jashtë qytetit

a) Astrologjia, siç quhet zakonisht.

b) Lerna = Këneta në Argolidë, ku banonte «Hydra», banesa e Hydrës. Metaforikisht: «lernë mjerimesh», = vënd, burim mjerimesh, etj.

dhe rreth tij, duke ngritur kudo çadra. Dhe në të vërtetë, afër qytetit ishte liqeni nga ku zë fill Drini, lumë shumë i madh e shumë i përmëndur për morinë dhe larminë e peshqvet.

Skënderbeu, kur arriti atje, qëndroi e zuri pusi duke u fshehur me dhjetë mijë kalorës e këmbësorë pothuaj tri mijë hapa larg që andej, kurse në drejtim të armikut dërgoi përpara pesë qind kalorës të shpejtë. Në krye të këtyre ai vuri Pejkun e Manuelit dhe Pjetër Engëllin prej Drishti, të birin e Andresë, burra të dëgjuar si për nga soji, si për nga veprat. Skënderbeu i dërgoi këta përpara me qëllim që, po të mundnin, ta ngacmonin armikun të dilte dhe të përleshej me ta, sepse e kish marrë vesh që ishte atje një farë arkëtari për gjithë taksat dhe haraçet e Mehmetit, burrë fort i pasur e i dhënë pas luftravet dhe që i kish qef shumë betejat, i cili mund të nxitej kollaj për t'u hedhur në luftë. Më anë tjetër Skënderbeu i porositi ushtarët e vet, të cilët u nisën për të ndërsyer armikun, që, në rast se armiku do të shpërthente dhe do të dilte për t'u përleshur, t'i qëndronin si pa zëmër dhe, duke hequr këmbë për nga prapa, të bënin sikur po ua mbathnin, me qëllim që ai t'i ndiqte këta në ikje e sipër dhe të arrinte gjer në vëndin e pusisë, ku i priste vetë. Kështu edhe u bë. Skënderbeu, kur e pa armikun se ishte afruar, dolli me një herë nga pusia dhe, duke këcyer nga të katër anët me vrullin më të madh mbi të, e dërmoi dhe e shpartalloi. Nga armiqtë u vranë më se 10 mijë vetë. Shumë u zunë gjallë, ndër të cilët edhe vetë arkëtari bashkë me të birin e komandantit të kampit dhe me 12 burra të tjerë të një rëndësie të madhe. Këta u shpunë të lidhur tek Skënderbeu dhe e paguan lirimin e vet për 40 mijë florinj. Me lirinë e dhuruar nga Skënderbeu, ata e mbushën tërë kampin e tij plot e përplot me dhurata dhe peshqeshe.

Skënderbeu u kthye kështu fitimtar së bashku me ushtërinë në çadrat dhe viset e veta dhe po priste me gaz të madh që të vinte nga deti ushtëria e krishtere dhe kryqtare. Por fati i keq dhe smirzi, që s'i lejon kujt të gëzojë për një kohë të gjatë qetësinë dhe kënaqësinë, shndrroi gjithëçka në pikëllim të papritur. Dhe me të vërtetë, ja, pak më pas, Skënderbeut i erdhi lajmi se papa Piu, i cili kishte dalë [a] së bashku me forcat e krishtera dhe kryqtare kundër Mehmetit dhe të cilit i kish shkuar në ndihmë edhe Princi i Venedikut bashkë me senatorët e vet dhe me një fuqi të shënuar detare, kish ndrruar jetë, sa po hodhi këmbën në qytetin e Ankonës. Pas kësaj, tërë ushtëria e krishterë dhe gjithë kryetarët u shpëndanë sa andej këndej dhe u kthyen në shtëpi të veta.

Për meritat plot lavdi të këtij burri kam vendosur të përmend këtu pak gjëra, me qëllim që, në kundërshtim me gjithë të tjerët, të mos bie në sy se kam heshtur për virtutet e tij, ndërsa pothuaj tërë shkrimtarët kanë shkruar pa u kursyer e më shumë shije për të.

Piu, i cili më parë quhej Enea Silvius, poet, kishte lindur nga baba Silvius, nga nëna Viktori Sene, nga dera fisnike dhe nga familja e stërlashtë e Pikolominëvet. Ai ishte një burrë që shquhej për virtutin, që spikaste për jetën e llagartë, që dallohej me mënyrë të veçantë për studimet humanitare, burrë që të linte në dyshim a kishte më të madhe diturinë apo gojtarinë. Sjellja e tij tërheqëse, jeta nga hera e ndritur e bënte të këndëshme praninë e tij. Me një dashuri të zjarrtë për

---

a) Kuptohet: nga Roma.

fenë, ai kërkonte mbrothtësinë dhe madhësinë e fesë së krishterë dhe ishte adhuronjësi dhe mbrojtësi më i madh i saj. Duke kaluar nëpër shkallët e hierarkisë kishëtare, ai nga senati i shënjtë i kardinalëvet u zgjodh papë dhe u nderua nga gjithë sundimtarët e krishterë si ndonjë hyjni e zbritur prej qielli e prej banesës më të lartë.

Piu ka qenë gjithashtu edhe më fatbardhi nga të gjithë në shekullin tonë, prijës paqësor dhe at e mësonjës pothuaj i gjithë atyre që mirreshin në atë kohë me letrat tona (a) apo greke. Ai qe një burrë me të vërtetë i admirueshëm dhe i denjë për çdo nder, i cili tërë jetën e tij e shkoi duke lëxuar e duke shkruar. Dhe ai ka shkrojtur shumë vëllime, ku ka përmbledhur si çështjet njerëzore, ashtu edhe çështjet hyjnore; ai ka endur historira të shuma dhe të ndryshme bashkë me pozitën e vëndevet dhe të lëmshit të të gjithë dheut po thuaj, të cilat s'është nevoja t'i përmëndim tani një nga një, sepse ato janë të botuara dhe nëpër duar të të gjithëvet, që s'pushojnë s'i lexuari. Papë me të vërtetë i madh e i ndritur, ai e ka përbuzur pasurinë, ka dashur mbi të gjitha virtutin, s'është kapardisur në kohë fatbardhësie, as është përkulur përpara fatkeqësivet, shpresa s'ia ka shtuar gëzimin, as frika hidhërimin. Thonë se ka qënë shumë i thjeshtë, që mjaftohej me pak gjëra në të ngrenë dhe në të pirë, se kurrë, as natë, as ditë, s'i ka lënë pas dore shërbimet hyjnore. Ai i është shmangur luksit të shekullit, ka shqelmuar kopracinë, ka frenuar ëndjen, shpirti i tij i qetë është pasqyruar në fytyrën e tij për hera të njëjtë. I rreptë dhe i ashpër kundër armiqvet të Krishtit, zëmërhapur për ata që pranonin fenë e tij. Dëgjonjës jo i shurdhër i Ungjillit. Gjithëçka që kish ua ndau të krishterëvet të varfër. Kjo maturi, kjo hije e rëndë, kjo mprehtësi mëndjeje, ky zell për letrat, kjo dashuri për virtutin shkëlqenin tek ai që në fillim, por kur ia arriti që të kishte në dorë mitrën e pontifikatit, (b) këto shkëlqyen edhe më tepër. Shumë gatitje bëri kundër turqvet, gjithë mbretërit e princërit i ngriti kundër tyre. Por ndërsa po i ngrinte, fati e rrëmbeu nga ne.

Me vdekjen e tij Republika e krishterë pati pa dyshim një dëm aqë të madh, sa që ajo vazhdon të vajtojë akoma për humbjen e tij, këshillën dhe ndihmën e të cilit e pati gjithmonë. Dhe në kohën, kur shpresonte se do të dilte mbi ujë (c), se do të merrte frymë dhe se do të arrinte fare së shpejti në liman e në vend të sigurt, u plandos nga vdekja e tij e menjëhershme dhe e papritur dhe tani, e tmeruar keq dhe e tronditur nga çdo anë prej barbarëvet, qan e vajton fort e pikëlluar.

Ushtarët shkënderbegas, të cilët ishin kthyer ngathënimtarë e plot lavdi nga fitorja, të goditur si prej rrufeje nga ky lajm me të vërtetë i trishtuar, thuaj se kishin mbaruar nga pikëllimi i pamasë, me që kjo fushatë, e ndërmarrë prej të krishterëvet kundër Mehmetit, shkoi kot. Për kundrazi, kapendani shpirtmadh e trim mbi trima Skënderbeu nuk u trëmb aspak nga kjo hata e mënxyrë e të krishterëvet dhe as që u trondit nga pikëllimi, por, pasi thirri me fytyrë të qeshur ushtarët e vet dhe pasi ngriti sytë në qiell, tha me zë të lartë dhe me një frikë perëndie shumë të madhe në zëmër:

---

a) D.m.th. latine, romake. Barleti e tregon hapur me këtë simpatinë e veçantë për kulturën dhe qytetërinë romake.
b) Papatit, e papës.
c) Do të shpëtonte nga turqit.

«Ti, o Zoti im e Perëndia ime, që i njeh të gjitha dhe i di para se të bëhen, që i ke përpara e nën vështrimin tënd të qarta si të tanishme të kaluarat dhe të ardhmet, që i bën të gjitha me gjykim të vërtetë dhe të drejtë dhe që i drejton e i qeveris si jo më mirë, ti, o Zot e Perëndia ime, dituria hyjnore dhe e pamasë e të cilit s'ka an'e fund dhe e rregullon botën me ëmbëlsi, bën nga ndonjëherë që lutjet e vdekëtarëvet dhe dëshirat tona të shkojnë kot dhe nuk lejon që ne t'i plotësojmë ato gjithëmonë ashtu siç i mendojmë, sepse, sadoqë neve mund të na duken sigurisht të mira dhe të dobishme, për syrin tënd ato janë krejt ndryshe. Dhe me të vërtetë, shumë gjëra që ne mendojmë se do të jenë në të mirë tonë, prej teje gjykohen krejt të kundërta. Dhe, që ta them me fjalë atë që kam në mëndje, asnjë shtet apo popull nuk është aqë i fortë, saqë, kur s'ka armik jashtë, të mos ketë as brënda për t'u ndeshur dhe matur me të dhe për të ndrydhur e shtypur njeri tjetrin me forcat e veta, me që e shohin vehten të siguruar nga rreziqet e jashtëm. Makar të mos e kishin rrënuar romakët Kartagjenën, shemrën dhe kundërshtaren e vet, të mos e kishin çdukur armikun e jashtëm, për të patur nga hera se kujt t'i trëmbeshin. Atëhere me siguri që nuk do të ishin bërë shkrumb e hi nga luftrat civile, nuk do t'i kishin kthyer armët kundër vetvehtes, shteti dhe perandoria e tyre do të qëndronte ndoshta tani më këmbë. Dhe me të vërtetë, frika e jashtëme, e cila thuhet se është roja më e mirë dhe lidhja më e fortë e bashkimit të brendëshëm, do t'i kishte ruajtur e shpëtuar ata.

Po kjo gjë duhet thënë tani, ndoshta, dhe jo pa të drejtë, për të krishterët dhe për besimtarët. Edhe ne, po të mos e kishim armikun jashtë, po të mos e kishim kundërshtarin që të na mbante në shqetësim e në frikë, pa dyshim që do t'i kthenim armët kundër vehtes sonë dhe do të shkatërroheshim të gjithë së bashku nga luftrat e brëndëshme dhe civile. Prandaj unë kujtoj se s'ka qënë aspak pa dobi për botën e krishterë që kjo fushatë kundër turqvet nuk shkoi më tutje, për të mos u pikëlluar edhe më tepër, ndërsa do t'i jepnim armikut arratinë, dhe për të mos ndezur brënda në vënd një zjarr edhe më të tmershëm kundër vehtes sonë. Megjithë këtë duhet thënë me mënyrë të padyshimtë dhe duhet patur e sigurtë një gjë, se perandoria otomane, e cila nisi dhe u rrit me dhunë, me pusira dhe me mënyrat më të këqia dhe është e zhytur në krime hyjnore dhe njerëzore, së shpejti ka për t'u përmbysur e për t'u çdukur, sepse, siç i thonë një fjale të urtë: «gjëma i mbolli, nëma i korri», dhe asnjeri s'e mban dot për një kohë të gjatë sundimin me dhunë. Përkundrazi, krishterimi dhe anijëza e Pjetrit, (a) themeluar e ndërtuar me fjalën e Perëndisë, është e sigurtë se do të vazhdojë për jetë. Prandaj, o Perëndi, Zot i gjithësisë dhe mbret i tërëfuqishëm, që me mirësinë tënde dënjon të na falësh gjëra shumë më të dobishme dhe shumë më të mira se sa dimë ne të kërkojmë, po të lutemi me përulësi që t'i falësh mëkatet tona dhe ta mbrosh fenë tënde dhe krishterimin nga tërbimi dhe furia otomane, se ky tiran fort i egër, Mehmeti, po e ndjek atë pa prerë dhe po përpiqet me shtazërinë e vet ta çdukë dhe ta çfarosë».

Por, duke e lënë tani pak Skënderbenë, le të kthehem tek prijësi Mehmet. Ky, kur dëgjoi për arratinë dhe kërdinë e ushtarëvet të vet,

---

a) D. m.th. Kisha

të cilët ishin dërmuar së bashku me kapedanin Sheremet. i ndezur nga një zemërim e tërbim edhe më i madh, nisi kundër Skënderbeut, bashkë me 15 mijë kalorës dhe tri mijë këmbësorë, një kapedan tjetër, Ballaban Baderën. Ky ishte një burrë jo më pak trim e luftarak se sa dhelpër dhe i rrahur në punët e luftës, burrë që kish bërë trimërira të shuma nën Mehmetin. Dhe me të vërtetë, kur u pushtua qyteti i Kostandinopojës nga Mehmeti, ky u ngjit i pari në muret e saj dhe hyri i pari brënda. Për këtë Mehmeti e ngriti në gradën e kapedanit nga fare i ulët që ishte. Me të vërtetë, Ballabani, me origjinë nga Epiri, rridhte nga një derë dhe nga prindër të panjohur, të cilët i ishin shtruar Gjon Kastriotit, babës së vetë Skënderbeut. Kur ishte fëmijë fare i vogël, ai u zu nga turqit dhe u muar rob. Nga shtati ishte i shkurtër dhe i pakët, por nga mëndja i mprehtë fort dhe i zoti për çdo gjë, me një zëmër të madhe dhe të patrëmbur e me një trup të fortë dhe të patundur si lisi, i gatëshëm për gjithëçka, i dhënë shumë dhe me zjarr pas luftës, ashtu siç shkruan Homeri për Tideun, për të cilin thotë se ka qënë i pakët nga trupi, por luftëtar shumë i madh.

Si arriti më parë pranë qytetit të Alhrias dhe kufivet të Maqedhonisë dhe si kaloi pastaj në inspektim ushtërinë, ky i dërgoi fshehurazi Skënderbeut për ta bërë për vehte, siç dëshirojnë disa, peshqeshe dhe dhurata shumë të mbëdha, me qëllim që, në rast se do të zihej rob nga Skënderbeu, pasi t'i dërmohej ushtëria, të mos vritej prej tij. Por, siç e tregoi qartë pas pak vetë puna, është për t'u besuar më tepër se ai nuk e bëri këtë veçse me një mënyrë të pasinqertë dhe mashtronjëse. Dhe me të vërtetë, ai u përpoq me gjithë fuqitë e veta, me tërë dhelpërinë dhe zgjuarësinë e vet, që ta dërmonte Skënderbenë. Po Skënderbeu, të cilit nuk i shpëtonin pusitë, dredhitë dhe dhelpëritë barbare, ia ktheu prapa miqësinë, dhuratat dhe peshqeshet dhe i dërgoi, përkundrazi, një shatë, një pluar, një drapër dhe vegla të tjera bujqësore, duke e këshilluar që të hiqte dorë nga punët e luftës, se halli për to ishte më i madh se shtati i tij, dhe të merrej me punët e fushës e të aravet, sipas zakonit të t'et dhe të të parëvet të tij, të cilët e kishin gjithëmonë për nder jetën e zakonshme fshatare. Ballabani, të cilin e preku dhe e dogji shumë rëndë kjo gjë, u xhindos e u bë flakë nga inati kundër Skënderbeut dhe u betua që të shpaguhej plotësisht për këtë turp, po t'i jepej koha dhe rasti i volitshëm. Kështu ai vendosi që ta sulmonte Skënderbenë natën fshehurazi dhe papandehur; prandaj edhe ngriti kampin e u nis kundër tij. Po Skënderbeu, i lajmëruar nga rojet e veta të zbulimit, i dolli me njëherë përpara. Ballabani, kur e mori vesh këtë, e urdhëroi ushtërinë që të qëndronte dhe të mos bente këmbë përpara, duke zënë vënd dy miliarë [a] pothuaj nga kampi i Skënderbeut.

Në ushtërinë e Skënderbeut kishte vetëm katër mijë kalorës dhe një mijë e pesëqind këmbësorë, jo sepse s'kish që të mblidhte, po të donte, forca më të mbëdha dhe një numur më të madh ushtarësh, por sepse kishte zgjedhur gjithë veteranët dhe lulen e rinisë, në trimërinë e të cilëvet kishte shumë besim, dhe sepse mendonte se ishte më mirë që t'i kthente të gjithë të pasur, siç e kish zakon të thoshte ai Fabi i dëgjuar, se sa ta bënte luftën me shumë ushtarë. Përveç kësaj, unë kam dëgjuar se ai thoshte zakonisht: «Kapedani apo komandanti,

a) Dy mijë hapa.

që nuk di ta thyejë armikun me tetë mijë ushtarë ose me 12 e shuma, ai s'ka se si t'ia arrijë me asnjë mënyrë fitores me forca shumë më të mbëdha, sepse» pohonte, «moria e forcavet dhe mizëria e ushtarëvet kanë qenë më të shumën e herës shkak rrëmuje dhe pengesë për fitoren.»

Barbari, siç e thamë më lart, kishte 15 mijë kalorës dhe tri mijë këmbësorë.

Kampi i skënderbegasvet ishte në një luginë të këndëshme dhe të hapët, që zgjatej përpara dhe që e kish emrin Valkali. Përkundrazi, barbari i kishte ngulur çadrat nga ana tjetër e luginës, pranë një mali, i cili i jepte fund Valkalisë dhe nëpër të cilin kalohej për mes grykash e ngushticash .Këto gryka dhe malin vetë e kishin në dorë barbarët. Ata kishin ngritur atje pusira me qëllim që, në rast se pas betejës skënderbegasit dilnin fitimtarë, të mund të shpartalloheshin ose të vriteshin prej atyre që ruanin në pritë, kur do të kalonin që andej për të plaçkitur kampin. Por Skënderbeu, i cili e kishte ngritur kampin në anën tjetër të luginës, vendosi të luante së andejmi dhe të zinte me kohë një kodrinë apo sukë, që ngrihej prapa tij, sepse atje ai mund të qëndronte më i sigurt dhe më me lehtësi. Për këtë ai u foli ushtarëvet kështu:

«Bashkëluftëtarë të mij, unë kam të dhëna të sigurta se armiqtë kanë për qëllim që të na ndërsejnë sot për betejën. Por, përpara se të vinë, ne le ta luajmë kampin që këndej dhe le të zëmë të parët kodrinën që është përballë nesh, me qëllim që të mund të jemi më të siguruar. Por kini mëndjen, sepse armiku, kur të na shohë se po largohemi që këndej, do të kujtojë se ne, me që jemi më të pakë në numur, po ua mbathim; prandaj do të na sulmojë me njëherë. Por ju, o burra kryetrima, qëndroini me trimëri sulmit të tyre, kthehuni kundër tyre, lëshohuni me vrull e pa frikë mbi ta, kalluni tmerrin dhe jepuni arratinë. Unë s'kam dyshim aspak se ne do t'i dërmojmë ata me njëherë. Por ruhuni, o ushtarë të mij trima fort e të pashoq, ruhuni, ju lutem, që, kur këta të kenë marrë arratinë dhe ju t'i ndiqni duke i grirë e bërë copë, të mos futeni me asnjë mënyrë në ato gryka e biga të Valkalisë, të mos bëni këmbë më tutje, sepse atje janë fshehur pritat e barbarëvet. Unë e di, o ushtarë të mij fortë të dashur, e di, them, mëndjen e barbarëvet, i di manevrat dhe dredhitë, me të cilat merret me të madhe kjo farë race njerëzish. Këto gryka e ngushtica, pra, që shikoni, o ushtarë të mij të pashoq, janë plot me luftëtarë, që po na presin në pritë. Po hytë atje, s'ka dyshim se s'do të mbetet asnjë i gjallë. Mjaftohuni, pra, me fitoren, duke i ndjekur gjer te grykat».

Pasi tha këto, Skënderbeu, këshillat e të cilit i priti me gëzim shumë të madh gjithë ushtëria, dërgoi më parë disa kalorës të shpejtë për ta zënë me kohë kodrinën që kish caktuar për kampin e vet. Pastaj u nis vetë me ushtërinë në drejtim të kodrinës. Barbari, i cili e vuri re këtë gjë dhe pandehu se skënderbegasit po merrnin arratinë, u lëshua me vrull mbi ta, duke hyrë në vetë luginën me ushtëri të çrregulluar dhe me vrap të çfrenuar. Por ushtarët skënderbegas, të mbushur me guxim në zëmër, nuk u trëmbën as nga klithma, as nga sulmi i barbarëvet, por, pasi i kthyen radhët dhe flamujt e vet kundër tyre dhe duke i qëndruar me gjithë forcat sulmit të barbarit, ia filluan një betejë shumë të rreptë me të. Përleshja ishte e pazakonshme, kërdia nga të dy palët e madhe, fitorja e dyshimtë, duke u lëkundur

për një kohë të gjatë. Por qëndresa dhe këmbëngulja e ushtarëvet skënderbegas ishte aqë e madhe, sa që, duke qënë se edhe barbarët erdhën e u hodhën, siç thamë, në betejë të çrregullt e rrëmujë, ia arritën pa dyshim fitores mbi kundërshtarët, të cilët, të shpërndarë dhe të shpartalluar nga skënderbegasit, u shtynë gjer në ngushticat dhe bigat e Valkalisë. Por tetë burra luftëtarë shumë trima nga skënderbegasit, çdo njeri prej të cilëvet mund të numërohej sigurisht ndër kapedanët dhe komandantët më të mirë, të rrëmbyer nga furia e Marsit dhe vrulli i luftës, shkuan më tej nga ç'duhej dhe. duke harruar porositë e prijësit prej dëshirës për të sulmuar e ndjekur, u tërhoqën për nga vendi i pusivet dhe u futën mu brënda grykavet. Këto gryka unë do t'i quanja jo më pak, ndoshta, të përmëndura për gjakun epirot, se sa ato Kaudinet për kërdinë romake. Atje, siç ua kish thënë atyre që më parë Skënderbeu, profet i pagabuar, ishin pritat e barbarëvet. Atje ata luftuan për një kohë të gjatë; pastaj, pasi dualle dhe ikën nga grykat e ngushticat, arritën në kampin e barbarëvet, ku u ndeshën gjithashtu me armikun. Së andejmi shkuan më në fund në malin që ishte sipër barbarëvet si urë, ku ranë gjithashtu në pritë. Dhe kështu të lodhur, të rraskapitur dhe të dërmuar pas shumë goditjesh, ata u kapën të gjallë nga barbarët.

Për lartësinë e tyre të shpirtit dhe për fuqinë e tyre të trupit ata nuk mund të lihen kurrë pa u zënë në gojë. Por, po të donja të përmendnja trimëritë e tyre fort të ndritura dhe të pashoqe dhe gjithëçka kanë bërë me lavdi për fenë e krishterë, do të kalonja sigurisht në një histori shumë e gjatë. Tani unë do të shënoj vetëm emrat e tyre.

Ndër të parët, pra, që u hodh kështu në sulm ishte ai Moisiu i dëgjuar i Dibrës, për të cilin kemi folur shumë më lart, më i dashuri dhe më besniku për Skënderbenë, që i kishte besuar komandën e përgjithëshme të ushtërisë. Pas këtij vinin Gjuric Vladeni, i cili ishte në lidhje gjaku me Skënderbenë, Muzaka i Angjelinës, nip prej motre i Skënderbeut, Gjin Muzaka, Gjon Perlati, Nikollë Berisha, Gjergj Kuka dhe Gjin Maneshi, të cilët me vdekjen e tyre, e bënë Arbërinë më të përlotur se ndonjë herë më parë, sepse që të gjithë shquheshin shumë si për fuqinë e trupit, si për forcën e shpirtit dhe për dijën ushtarake. Veç kësaj, ata ishin aqë të tmerrshëm dhe ua shtinin aqë shumë dridhmën barbarëvet, sa që, kur prijësit otoman i vajti lajmi se i kishin kapur e se po ia shpinin, thonë se ai, Mehmeti, tha këto fjalë:

«Tani e pranoj me të vërtetë, tani e kam të sigurtë që Skënderbeu është përmbysur, që fuqitë e tij janë tmeruar e dërmuar, që trimëria dhe guximi i tij kanë fluturuar, tani kur vetëm Ballabani nga gjithë kapedanët dhe komandantët e mij që kanë qënë para tij, djali im dhe biri im, trim e luftëtar, diti ta mundë dhe ta thyejë atë, prej të cilit janë robëruar ose vrarë sa e sa kapedanë dhe komandantë tanë kryetrima, të mundur në luftë dhe në betejë». Pastaj ai, pasi e lavdëroi shumë dhe si duhej Ballabanin, i dërgoi ar e argjënd bashkë me dhurata dhe peshqeshe të tjera të shuma, duke e porositur që të përtërinte dhe të plotësonte ushtërinë dhe të vazhdonte luftën kundër Skënderbeut. Por Skënderbeu, të cilin e kish zënë një hall e merak shumë i madh për ushtarët e vet, që ishin kapur nga Ballabani dhe ishin dërguar të lidhur për tek Mehmeti, i dërgoi me njëherë Otomanit lamëtarin me një letër, duke i kërkuar që t'i blinte me ar u-

shtarët e vet, të kapur nga Ballabani në betejë e sipër, ose t'i ndrronte me robër. Mehmeti nuk deshi as t'i dorëzonte me ar, as t'i ndërronte me robër, por, pasi nuk la mizori e turp pa bërë kundër tyre, urdhëroi, sipas zakonit të tij, që të rjepeshin të gjithë.

Nga shëmtimi i këtij denimi turpi i të krishterëvet që gjer diku më i madh. Vdekjen e tyre e vajtoi me të madhe gjithë ushtëria, duke mos e vazhduar fitoren kundër Ballabanit, i cili u gëzua shumë nga kjo humbje e burravet. Me këtë mënyrë pikëllimi për shokët e vrarë, për të cilët qanë dhe vajtuan të gjithë, qe më i madh se gëzimi për armiqtë e shpartalluar. Zinë nuk e mbajti vetëm rrethi i tyre, por të gjithë. Unë marr vesh gjithashtu se një pjesë e madhe ndrroi edhe petkat e shumë vdekëtarë lanë edhe flokët e mjekrën. Vetë Skënderbeu u godit nga një pikëllim i madh për mungesën dhe çdukjen e tyre. Me gjithë këtë ai, i zëmëruar më fort nga ajo ngjarje se sa i dëshpëruar, si i patrëmbur dhe i pathyeshëm që ishte, u lëshua me njëherë mbi viset turke dhe armike dhe i shkretoi kudo nga dëshira më tepër për shpagesë se sa për plaçkë: çdo gjë, që mund të dëmtohej me hekur a zjarr, i bëri shkrumb e hi. Ballabani, përkundrazi, të cilit i qe besuar nga prijësi suprem detyra për të vazhduar luftën kundër Skënderbeut, pasi përtëriti dhe plotësoi ushtërinë e vet, u kthye me 15 mijë kalorës e tri mijë këmbësorë në qytetin Alhria, pranë viseve të Maqedhonisë. Ky, duke u shtënë me dhelpëri e besë prej barbari se dëshironte miqësi me Skënderbenë, i dërgoi atij dhurata të ndryshme dhe gjithëfarësh. Skënderbeu ia ktheu prapa me përbuzje, duke iu përgjigjur që të hiqte dorë nga jeta ushtarake dhe të mjaftohej me jetën fusharake dhe katundare. Ballabani u ndez keq nga kjo gjë dhe prandaj kërkonte rastin për të sulmuar e dërmuar papritur Skënderbenë, duke shtënë në punë pusitë dhe tërë dhelpërinë e vet. Dhe kështu një ditë, pasi e gjeti rastin e volitshëm, e solli kampin në një vënd të Dibrës së sipërme, të quajtur Oronik, pa marrë vesh gjë rojet dhe patrullat e Skënderbeut; dhe ai do ta kishte shtypur tanimë atë papandehur, sikur vetë Skënderbeu, i cili ishte gjithëmonë në kamp një roje e pafjetur, e paqetë dhe tërë kujdes, të mos e kish ndjerë për së largu natën, kur po shëtiste kampin me kalë, siç e kish zakon, turfullimën dhe zhurmën e kuajvet dhe të mos i kish dalë me njëherë përpara armikut, që po sulej mbi të, me ushtëri të mbledhur me ngut e pa rregull, me që s'pati kohë. Beteja nisi. Përleshja me të u bë e rreptë dhe me të gjitha forcat. Më në fund ai e vuri përpara, duke ia dërmuar pothuaj krejt tërë ushtërinë dhe duke ia shtënë në dorë kampin, por jo pa derdhur gjak edhe ushtëria e vet.

Kur i vajti lajmi për këto ngjarje, Mehmeti ra në hall e filloi të mendohej shumë dhe për një kohë të gjatë me vehte se ç'të bënte, a duhej të vinte ndonjë tjetër apo Ballabanin në krye të ushtërivet të veta kudër Skënderbeut, i cili konsiderohej krejt i pathyeshëm dhe i pamposhtur, gjersa kishte mundur në luftë sa e sa kapedanë dhe komandantë si të vet, si të babës Murat dhe kishte shpartalluar e dërmuar me një grusht forcash vetë Ballabanin, shumë më të shquar se komandantët dhe kapedanët e tjerë në punë të luftës. Më në fund Otomani, për shumë arësye, vendosi të dërgonte me ushtëri kundër Skënderbeut prapë Ballabanin, sepse ky ishte kundërshtari më i madh i tij dhe sepse, duke qënë prej Arbërie, i njihte shumë mirë vëndet e tokës epirote. Përvec këtyre, duke ditur shpirtin e pangopur të njeriut, ai i premtoi edhe mbretërinë e Skënderbeut, në rast se do t'ia

arrinte që ta qëronte. Dhe kështu e nisi me një ushtëri shumë të madhe dhe të fuqishme.

Pasi erdhi me shtatëmbdhjetë mijë kalorës dhe tri mijë këmbësorë në qytetin e Ohrit, para së gjithash ai i dërgoi si dhuratë Skënderbeut kuaj shumë të mirë dhe shumë të shpejtë si edhe rroba prej ari dhe prej argjëndi, duke i kërkuar që të mos e quante të padenjë për mirësinë dhe shoqërinë me të dhe duke i u zotuar se edhe ai nga ana e vet do ta donte dhe do t'i qëndronte kurdoherë besnik.

Këto të gjitha barbari i bënte me dhelpëri dhe me shpresë që, po të mund t'ia mbushte mëndjen Skënderbeut, ta shtypte pastaj pa pritur e papandehur. Por Skënderbeu i dinte mirë këto punë, prandaj nuk i zuri aspak besë barbarit, por ia ktheu me përbuzje dhuratat bashkë me miqësinë e tij, duke e çmuar gjithëmonë për një bujk e fshatar të pavlerë. Ballabani, pasi qëndroi një kohë prej tre muajsh po thuaj në qytetin e Ohrit dhe nuk e gjeti ndonjëherë rastin që ta sulmonte Skënderbenë pa pritur, vendosi ta provonte fatin me çdo kusht dhe të vinte në luftë sheshit me Skënderbenë, i cili, me t'u njoftuar për ardhjen e tij, i ndezi ushtarët e vet shkurt e me pak fjalë për betejën dhe fitoren:

«Ju e dini, o shokë dhe bashkëluftëtarë të mij, se ne jemi duke luftuar kundër vjedhësve, kundër hajdutëve dhe ndjekësve të Republikës së krishterë, për mbrojtjen dhe shpëtimin e saj. Prandaj qëndroni trima të vendosur e të patundur dhe mos harroni që, kur të vijë koha për të vepruar, të dilni faqebardhë, me nder e me sukses, dhe të shpëtoni lirinë, atdhenë, fëmijët dhe gjënë tuaj. Po u treguam më të lartë, çdo gjë do ta kemi të siguruar. Po u treguam të ngathët e frikamanë, s'do të ketë mënxyrë e njollë më të zezë. Vetë Perëndia pastaj, e cila i ndjek armiqtë tuaj, na ndihmon neve që po veprojmë të prapësojmë dhunën dhe na jep fuqi që të sulmojmë me guxim, duke mbajtur parasysh trimërinë e dikurshme».

Me këtë mënyrë Skënderbeu, duke dalë kundër turqvet barbarë, së pari i u lut për fitore Zotit të madh e të vërtetë. Dhe pa dyshim, ai prijës kishte një farë natyre si ajo e Numës dhe e Romulit, që s'linte pas dore asnjë ndihmë, as hyjnore, as njerëzore. Pastaj [a] ai filloi të gatiste gjërat që duheshin në luftë. Një pale prej ushtarëvet të vet ai u dhuronte kuaj, një palë armë, të tjerëve roba, disave pare dhe të tjerëve gjëra të tjera, me qëllim që t'ua ndizte zëmrat për t'u hedhur më me zjarr dhe më me vrull në luftë. Ai edhe i këshillonte ata që të ishin trima të patrëmbur e të gatshëm dhe të vepronin duke patur parasysh shpërblimet dhe plaçkën e madhe; të mos i trëmbeshin lodhjes prej udhëtimevet, as të rëndoheshin nga ajo barrë; të duronin me vendosmëri të patundur zharitjet e diellit dhe ngricën e akulltë dhe të forconin kampin me ledhe dhe hendeqe; të bënin roje para portavet, të luftonin me rreptësi në betejat dhe të synonin në lavdinë e vërtetë, duke e quajtur vdekjen më të mirë se turpin.

Pas këtyre ai i solli fuqitë e veta në një fushë shumë të gjerë në krahinën e Sfetigradit, ku kish ardhur e ndodhej Ballabani. Ushtërinë e vet Skënderbeu e kishte ndarë në katër pjesë, nga të cilat të parën ia kishte dhënë Goiko Stresit, të nipit prej motre, të dytën Tanush Dukagjinit, të tretën kapedan Muzakës, burra këta luftëtarë shumë të mëdhenj; të katërtën, përkundrazi, e mbajti si kohortë për vehte. Por

a) D.m.th. pas lutjes që i bëri zotit.

në mes të krahëvet të kalorësvet vuri këmbësorët, të cilëvet u vuri në krye katër burra luftëtarë nga më të rreptët, Pal Maneshin, Peikon e Manuelit, Dhimitër Berishën dhe Rajan Kukën.

Pasi e solli kështu ushtërinë të radhitur dhe të ndarë si më lart, po e priste i patrëmbur dhe me gaz në zëmër armikun e vet, pa i bërë bisht betejës. I ngacmuar, ia nisi betejës shumë rreptë e nën britmat e lëshuara nga të dy anët. Shumë po binin nga të dy palët, po më shumë nga barbarët. Një kërdi e vrasje shumë e madhe po bëhej kudo. Sikur t'i shikonte kush ushtarët skënderbegas që po luftonin, s'ka dyshim se do t'i kujtonte jo si njerëz, por si luanë shumë të fortë dhe shumë trima. Duke çfryrë me furi kundër armikut, ata i shtinin atij nga çdo anë tmerin, ndërsa vetë s'i trëmbeshin asnjë sulmi, asnjë rreziku, dhe s'bënin këmbë prapa, se kishin ngahera një zëmër jo më pak trime para vdekjes se sa para kërdisë. Por Skënderbeu, i cili e njihte mirë natyrën dhe karakterin e barbarëvet, e bënte luftën me urtësi dhe zotësi shumë të madhe. Duke përballuar rreziqet, me shumë mund e kujdes, ai hidhej vetë së bashku me kalorësit në vijë të parë, u shkonte për ndihmë atyre që e kishin pisk, zëvëndësonte të plagosurit me të shëndoshë, merrte masat për çdo gjë, luftonte shumë vetë, kryente njëkohësisht detyrat e ushtarit trim dhe të kapedanit më të mirë. Dhe me të vërtetë, po të ish përkulur kund ushtëria, ai shkonte atje për ndihmë, e vinte sërish në vënd betejën; po të ish se kishte kund vështirësi dhe shumë i kërcënonte rreziku, Skënderbeu shkonte atje, merrte në dorë gjëndjen e lëkundur, hidhej mbi armiqtë më të dëndur dhe me praninë e tij pushonte çdo furi, merrte fund çdo përleshje. Me këtë mënyrë për turqit s'kishte gjë më të tmeruar se sa fytyra e tij që u dilte përpara. Kudo që ai shkonte, fitoren e kish të sigurtë. Çdo përleshje me praninë e Skënderbeut përfundonte mbarë, çdo furi dhe stuhi rreziku pushonte, kështu që arbërit, barbarët [a] dhe gjithë të krishterët e thonin një goje, e pohonin se Skënderbeun e kishte nxierrë Zoti Luftëtarin më të madh në botë.

Ndërsa po luftonte, pra, kështu ndërmjet armiqvet më të dëndur, kali i tij, i shpuar për vdekje nga barbarët, u përplas mbi trungun e një druje të vjetër dhe ra përdhe. Ai gjithashtu, i përplasur mbi trung për shkak të rrëzimit të papritur të kalit, u plagos rëndë në krah. Turqit kujtuan se Skënderbeu mbaroi dhe vrapuan e u grumbulluan atje për ta copëtuar. Por atij i duallë menjëherë zot dhe e mbrojtën nga furia dhe tërbimi i tyre ushtarët e vet. I ndihmuar prej këtyre ai këceu menjëherë mbi kalë dhe, pasi iu lehtësua dhe iu pakësua dhëmbja dhe pasi mori vehten, ia filloi përsëri betejës shumë rreptë kundër barbarëvet. Ai u lëshua me një vrull t'atillë mbi armiqtë së bashku me gardën e vet, sa që të gjithë ata që i dilnin përpara, sado të ishin, dërmoheshin. Ta shihnje kërdinë dhe çfarosjen që u bëhej barbarëvet! Tamam si të shihnje kallame në fushë të çkulen nga rrënjët prej stuhisë së furishme dhe të bien e përplasen përdhe. Skënderbeu, duke rendur sa këtu atje, çante përmes gjithë vijavet armike dhe shkonte fluturim përpara me një mënyrë t'atillë, që dukej si rrufe e vetëtim. Kur i dolli një farë Sulejmani përpara, një nga

a) D. m. th. turqit.

komandantët e Ballabanit, burrë me emër e trimëri shumë të madhe, dhe Skënderbeu e vrau trimërisht, armiqvet u hyri një frikë e tillë, sa që turqit, duke humbur shpresën për fitore dhe duke qënë të pafuqishëm për të përballuar furinë dhe vrullin e të krishterëvet, muarrë arratinë, si të mësuar që ishin për t'u thyer gjithëmonë nga ushtëria skënderbegase, dhe, të ndjekur këmba këmbës prej kësaj, u vranë e u çfarosën gati të gjithë. Vetë Ballabani, pasi humbi kampin e stremet, mezi mundi të shpëtonte. Pas arratisë që mori nga Skënderbeu dhe pothuaj pas shkatërrimit të ushtërisë, ai u nis me gati shumë pak ushtarë për tek Otomani, prej të cilit u qortua shumë rreptë për humbjen e rëndë dhe të madhe që pësoi nga Kastrioti. Ballabani u përpoq me të gjitha forcat që ta çfajësonte vehten para tij me fjalë të goditura dhe me një ligjërim të gjatë dhe ta bënte Tiranin me vehte e t'ia mbushte mëndjen për një farë rruge dhe mënyre për të thyer e përmbysur Skënderbenë. Kjo mënyrë, po t'i pëlqente Otomanit që ta provonte dhe ta shtinte në punë, ai shpresonte se do të dilte pa tjetër me sukses. Ja filloi, pra, të fliste kështu para tij:

«Sipas mëndjes sime, o prijës i ndritur, nuk ka sigurisht asgjë më të turpshme, asgjë më të shëmtuar e më të urryer se sa mosmirënjohja. Ata që janë prekur e molepsur me këtë ves, ata duhen nxierrë krejt jashtë jo vetëm nga rrethi dhe shoqëria e qiellorëvet, por edhe nga numuri i njerëzvet dhe nga kufitë e natyrës njerëzore. Dhe me të vërtetë, kur unë rri e mendoj, o prijës i pathyeshëm, shpesh e dëndur me vehte mirëbërësitë që kam pasur nga hera prej madhërisë sate dhe që tregojnë bujarinë tënde, e shoh se, me përjashtim të Zotit, askujt tjetër nuk i detyrohem sigurisht e nuk i jam më tepër mirënjohës se sa madhërisë sate, sepse ti ke qënë për mua gjithëmonë prind, gjithmonë mirëbërës, sepse prej teje unë e kam frymën, jetën dhe çdo gjë që jam. Po s'ka dyshim se do të më duhej një kohë e gjatë që t'i përmendnja tani gjithë nderet, gradat e detyrat që kam pasur si kapedan nën urdhërat dhe drejtimin tënd. Për këto unë nuk e di se si mund të të falënderoj dhe të ta shpërblej ndryshe, veç se po të dërsij natë e ditë tërë jetën time, po të rrij roje e pafjetur, po të derdh mundin e më në fund gjakun dhe po të jap jetën për ty, gjë që, Zoti qoftë dëshmitar, unë e kam bërë ngahera gjer tani dhe zotohem se do ta bëj edhe në të ardhmen me tërë besnikërinë, sinqeritetin dhe respektin tim.

Tërë puna tani dukęt se është dhe qëndron rreth Skënderbeut, princit të epirotëvet, prej të cilit unë, nga që perënditë ndoshta e deshën kështu, u dërmova para pak kohe dhe mora arratinë. Për këtë gjë madhëria jote e pa të udhës, ndoshta jo pa të drejtë, që unë të meritonja qortimin. Por nuk më duket se është koha tani për të biseduar a u munda unë vetëm nga Skënderbeu apo më fort nga vullneti i perëndivet; përkundrazi, tani duhet menduar më tepër se ç'duhet bërë me armikun dhe unë do të jem i kënaqur që vetëm këtë t'i them tani madhërisë sate.

Unë kam dëshmitarë perënditë dhe gjithë bashkëluftëtarët e mij, që mbetëm gjallë nga kjo betejë e përleshje. Ata e dëshmojnë që unë, para se të hidhesha në luftë, i bëra gati të gjitha se rregullova dhe sigurova çdo gjë, se nuk veprova pa plan, nuk më mungoi koha e duhur dhe e përshtatur për betejën, as vëndi, as ushtarët, as rregulli, se

nuk lashë pa marrë parasysh apo pas dore asgjë që ishte në favor të fitores dhe që vlente për t'ia arritur fitores. Kjo veç nuk është në dorë tonë, por në dorë të fatit, i cili i rrotullon, i këmben e i ndryshon, i ngreh lart dhe prap i ul poshtë njerëzit dhe punët e tyre sipas qefit të vet. Prandaj unë nuk e quaj se u munda vetëm nga Skënderbeu, por më tepër nga vullneti i perëndivet, planet dhe vendimet e të cilavet neve na janë të fshehta dhe krejt të panjohura. Por po kthehem në temë.

Shumë gjëra dëgjoj të thonë, o prijës i ndritur, për Skënderbenë, gjëra, për Herkulin, mbinjerëzore, se ai është i pathyeshëm në luftë, i pamposhtur në armë, që s'merr plagë nga hekuri. E ëma, kur ishte shtatzënë me të, thonë se pa natën në gjumë sikur ishte duke qitur në dritë një dragua me një trup shumë të madh, i cili, po shtrinte kokën përpara me gojë të hapur mbi tokën dhe kombin tonë, po na shqyente dhe po na gëlltiste ne të gjithëve; përkundrazi, këmbët dhe pjesët e tjera të trupit ai i kishte lëshuar në det dhe i mbante të shtrira në paqe dhe qetësi ndërmjet adhuronjësvet të Krishtit. Duke u zgjuar me gjak të ngrirë nga tmeri i ëndërrës dhe duke u dridhur e tëra, ajo ia rrëfeu atë që pa në gjumë burrit të vet Gjon Kastriotit, i cili, i kënaqur e tërë gaz, thonë se e shpjegoi kështu ëndërrën e saj: ajo të mos dëshpërohej dhe të mos kishte fare frikë, sepse do të lindte jo dragua, por një djalë, i cili do të dilte një burrë i madh, i dëgjuar e trim në luftë, dhe do të ishte armiku më i rreptë dhe i përherëshëm për turqit dhe për fenë otomane, kurse për të krishterët dhe për fenë e tyre mbrojtësi më i madh e çudibërës.

Por unë kam mendimin tim për këtë njeri, që do ta çfaq e do ta them tani këtu hapur.

Që Skënderbeu është një burrë trim e luftëtar, i rrahur në punë të luftës e të ushtërisë, që e njeh mirë shkencën dhe artin ushtarak, këtë nuk ia mohoj, sepse dihet që ai është ushtruar e marrë gjithëmonë dhe pothuaj që fëmijë me armë dhe ka nisur me fushata e ka qënë ngahera ushtar. Veç kësaj, ai zbret në betejë dhe përleshet me armikun si ndonjë rrufe e vetëtimë. Por nga ana tjetër unë them se edhe ai është njeri dhe i vdekshëm sikurse njerëzit e tjerë, që mundet në luftë dhe që mposhtet me armë, që s'ka qënë ngahera fitimtar, por është thyer dikur edhe ai. Dhe me të vërtetë, cili është ai njeri aqë i çmëndur dhe i marrë, sa që të guxojë të mburret se gjithëmonë ka dalë fitonjës dhe s'është thyer ndonjëherë? Se ka patur në këtë jetë një lumturi të përherëshme dhe një kënaqësi të paturbulluar, pashijuar, siç thonë, edhe nga qypi tjetër? Mos nuk u dërmua vallë Skënderbeu, siç e di madhëria jote, në rrethimin e Belgradit prej kapedanit tënd Sebalia, burrë fort i dëgjuar e trim, dhe a nuk e mori arratinë nëpër terr të natës me shumë turp e me një grusht fare të pakë forcash dhe me zi shpëtoi? A nuk e pësoi vallë shumë rëndë nga ushtarët e mij, së bashku me ushtërinë e tij, në ngushticat dhe bigat e Valkalisë? A s'ia dërgova të lidhur shkëlqesisë sate në qytetin mbretëror gjithë komandantët dhe kapedanët e tij më trima, të thyer në luftë dhe të kapur në betejë me humbje dhe kërdi të madhe për ta dhe për tërë Epirin? Me urdhërin tënd pastaj ata u ropën, mbaruan me turpin më të madh.

Si rrjedhim, për shkak të këtyre luftrave fort të mbëdha dhe të paprera, si edhe të shumë të tjerave që ne kemi bërë papushim kun-

dër tij, fuqitë e tij tanimë janë dobësuar e shkurruar. Dhe unë nuk dyshoj, o prijës i ndritur, se ne, po desh ai të përleshet, ja se do ta kapim të gjallë, ja se do ta dërmojmë dhe do ta vrasim në shpartallim e sipër, ja se, siç do të besoja më kollaj, duke qënë i pazoti për t'u qëndruar me armë forcavet tona, do të heqë dorë nga fitorja dhe do të vendosë që të iki, duke na e lënë dhe duke na e kthyer neve zotërimin e Epirit pa luftë, pa vrasje dhe pa gjak. Shkëlqesia jote e di se s'ka gjëkundi më tepër dyshim, pasiguri dhe paqëndrueshmëri se sa në luftë, sepse, kush fiton sot, do të thyhet nesër dhe ai që u mund sot, do të jetë fitimtar nesër. Prandaj është bërë zakon të thuhet se përfundimet e luftravet janë të pasigurta. Kjo sigurisht nuk duket aspak pa vënd edhe për rastin tonë, sepse edhe ne, me gjithë që u mundëm dje, do të fitojmë sot ose nesër, sepse njerëzit nuk dalin gjithëmonë as të mundur, as mundës. Dhe në s'na vajti mbarë njera rrugë, do të na vejë pa tjetër tjetra, që ne do të fillojmë. Dhe nuk duhet humbur kurrë shpresa për fitoren, por duhet provuar sa më shpesh fati, i cili sundon me të madhe sidomos në luftë. Prandaj edhe ne le ta provojmë rishtas luftën me Skënderbenë, le të rrëmbejmë armët kundër tij, le të gatisim ushtëritë më të fuqishme, sepse, në qoftë se do t'ua vësh veshin fjalëvet dhe do ta pëlqesh, siç shpresoj, mendimin tim, ne do të jemi pa tjetër fitimtarë dhe nuk do t'i kemi perënditë ngahera të zëmëruara dhe kundërshtare. Unë tani kam menduar dhe kam gjetur edhe mënyrën, me të cilën ne mund t'ia arrijmë, me ndihmën e perëndivet, një fitoreje të sigurtë dhe të lehtë.

Madhëria jote le të ketë mirësinë, o prijës i ndritur, të vendosë dhe të urdhërojë që të zgjidhen kundër Skënderbeut, së bashku me një fuqi të madhe dhe me lulen e ushtërisë, dy nga kapedanët më të mirë, dy nga komandantët dhe krerët më të përmëndur, të cilët, duke u shtënë se drejtohen më fort për gjetkë se sa për në Epir, të nisen e të udhëtojnë jo së bashku nëpër të njejtën rrugë, por veçan e ndarazi njeri nga tjetri, përmes vëndesh e udhësh të ndryshme. Si të kthejnë pastaj rrugë, të hyjnë me shpejtësinë dhe heshtjen më të madhe në krahinë dhe ta zënë Skënderbenë në befasi. Dhe asnjëri të mos e sulmojë armikun apo të hyjë në luftë me të pa tjetrin, por, pasi të presë shokun e të merren pastaj vesh, t'i lëshohen së bashku dhe në po atë kohë dhe ta dërmojnë. Me këtë mënyrë ata do t'ia arrijnë shumë lehtë fitores dhe do ta bëjnë atë copë bashkë me tërë ushtërinë e tij, sepse nuk ka se si të ngjasë që armiku, i rrethuar dhe i mbyllur nga të katër anët, të mund të dalë, as t'i qëndrojë gjithë asaj fuqie dhe mizërie. Por s'ka dyshim se ai, i thyer dhe i dërmuar prej nesh, do të jetë vetë fundi i madhështisë dhe i luftës epirote».

Otomanit iu mbush mëndja mirë nga fjalët dhe ligjërata e Ballabanit dhe aty për aty vendosi që Ballabani të vepronte vetë, sipas gjykimit dhe vullnetit të tij, për të gjitha punët dhe për t'i dhënë fund luftës kundër Skënderbeut. Dhe, pasi të merrte për shok cilin të donte nga kapedanët e tij, të përpiqej me gjithë shpirt e me gjithë zëmër që t'ia fillonte fushatës epirote, me cilëndo ushtëri e mizëri, sa më me kujdes e urtësi, sepse, thoshte, s'kish gjë më të shtrënjtë, gjë më të dashur për të në jetë, se sa të dëgjonte që Skënderbeu u dërmua dhe pësoi kërdinë së bashku me tërë ushtërinë e vet, apo se u dbua jashtë mbretërisë dhe u shëmb. Dhe njëkohësisht ai bërtiste me zë të ngritur se s'kish si të quhej mbret i lumur, veçse po të shihte se ishte qëruar

Skënderbeu, prej të cilit kishte pasur gjithë ato të këqia, gjithë ato dëme, gjithë atë kërdi bashkëluftëtarësh dhe kapedanësh të tij, veçanërisht vdekjen e t'et.

Kështu Ballabani, pasi e pati nga Otomani vendimin që të vepronte lirisht në këtë fushatë dhe luftë, bëri një rekrutim sa më të madh dhe e formoi ushtërinë prej burrash e ushtarësh shumë të fortë. Për shok ai mori Jakup Arnautin, të cilin e porositi që ta shpinte ushtërinë në Epir, duke udhëtuar përmes Greqisë dhe Thesalisë nga ana e detit. Ai i urdhëroi këtij që të mos guxonte të hynte vetëm në luftë me Skënderbenë dhe të mos e sulmonte atë fare, gjersa të vinte edhe vetë së bashku me ushtërinë. Pastaj edhe ai u nis me njëherë bashkë me tërë forcat e veta dhe, duke bërë një rrugë më të shkurtër përmes Thrakës e Maqedhonisë, hyri në Epir më shpejt se Jakupi. Por, duke e lënë këtu për pakëzë Ballabanin, le të kthehemi tek Skënderbeu.

Ky, kur u lajmërua me anë të lajmëtarëvet dhe të zbulonjësvet për të gjitha këto, si edhe me anë letrash të miqvet për mbrritjen e dy ushtërivet kundër tij, mblodhi në qetësinë më të madhe që mund të bëhej ushtërinë dhe, pasi u bë gati e u armatos për luftë, po e priste armikun natë e ditë. Dhe, kur mori vesh për ardhjen dhe hyrjen e Ballabanit në krahinë, vendosi t'i dilte përpara dhe të mbaronte punë me të përpara se kapedani tjetër i barbarëvet me ushtërinë të bashkohej me Ballabanin. Ai e dëshironte këtë, me qëllim që të mos sulmohej në të njejtën kohë nga të dy ushtëritë dhe të dërmohej. Dhe me të vërtetë, siç gjykoj unë, sikur mendimi i Ballabanit të kishte dalë me sukses, s'i mbetet kujt për të dyshuar se ç'do t'i kishte ngjarë Skënderbeut, kur s'do të kishte mundësi t'i qëndronte një furie dhe mizërie aqë të madhe barbarësh, të lëshuar mbi të në të njejtën kohë. Por Zoti i madh e i plotfuqishëm, që i rregullon të gjitha sipas dëshirës dhe vullnetit të vet dhe që krishterimin bashkë me vetë Skënderbeun e kishte në kujdes shumë të madh, nuk lejoi aspak që Skënderbeu, i cili mbronte me aqë zell e merak fenë e vërtetë dhe qëndronte rojë e pafjetur e dërsinte natë e ditë për të, të rrethohej me turp dhe të thyhej e të dërmohej me dhelpëri prej barbarëvet. Dhe me të vërtetë, Ballabani, i dyti nga kapedanët e Otomanit, të cilët muarrë përsipër detyrën për të luftuar Skënderbenë, sapo u nda nga Tirani, erdhi e u fut me 20 mijë kalorës dhe 4 mijë këmbësorë drejt e në Epir, përmes Thrakës, siç thamë, dhe Maqedhonisë, duke i ngulur çadrat në një farë lugine, e cila quhet, siç kemi përmendur më lart, Valkal.

Skënderbeu, që ndodhej aty pranë i gatitur dhe i armatosur, kur e mori vesh këtë, dërgoi për të parë kampin e Ballabanit tre nga vrojtonjësit e vet, të cilët dukeshin se ishin të regjur në këtë punë. Këta, ndërsa duhej që të gjurmonin gjithëçka dhe të ktheheshin me njëherë tek ai për t'ia bërë të ditur, shkuan tek Ballabani, të shtyrë nga pabesia, dhe i zbuluan gjithë planet e Skënderbeut, sepse njeri prej tyre ishte gjak, siç thonë, me Ballabanin. Skënderbeu nuk e dinte këtë gjë. Duke u premtuar se do të kishin shumë dhurata nga Ballabani, ai i tërhoqi kështu edhe dy shokët e tjerë.

Skënderbeu, që po i priste, kur e pa se nuk po ktheheshin, i trëmbur se mos ishin kapur nga armiqtë, i hipi menjëherë kalit si i papërtuar dhe i patrëmbur që ishte për çdo punë të tillë dhe dolli për të parë vetëm bashkë me pesë ushtarë. Por Ballabani, dinak dhe i rrahur me vaj e me uthull, duke e ditur Skënderbenë të vuar në punë të luftës,

zuri fshehurazi një farë vëndi, ku dyshonte se Skënderbeu do të vinte për të parë. Dhe nuk u gabua, se Skënderbeu dolli, siç e kish zakon, për të parë. Atëhere kalorësit e Ballabanit, që i kishin ngritur pusinë, të zbuluar nga skënderbegasit para se ai të arrinte në vëndin e pritavet, shpërthyen me njëherë dhe e sulmuan, duke i dhënë arratinë pas një kundërshtimi të shkurtër. Duke ikur, ai u fut në një farë pylli që i dolli përpara përtej majës së Valkalit, ku ndeshi në një dru shumë të vjetër, i cili ishte rrëzuar përdhe dhe kishte zënë tërë rrugëzën. Këtë dru ai, së bashku vetëm me njerin nga ushtarët, e kaloi duke e shpuar kalin sa mundi më tepër me mamuz. Të tjerët u vranë prej armiqvet. Nga barbarët vetëm njeri e ndoqi Skënderbenë. Duke kapërxyer trungun me kalë, ai u hodh m'at' anë dhe po sillej mbi Skënderbenë. i cili, kur e pa se e ndiqte nga prapa, iu kthye dhe e vrau. Barbarët e tjerë, përkundrazi, u kthyen. Por Skënderbeu, pasi arriti në kamp, i cili ishte vendosur në një vënd që quhet Petrelbë, 15 mijë hapa larg armikut, ku kish 8 mijë kalorës dhe 4 mijë këmbësorë nga më trimat, po armatosej e po bëhej gati për t'u nisur kundër armikut. Por më parë ai u foli ushtarëvet me pak fjalë kështu:

«Unë kujtoj se do të ishte turp dhe e tepërt, o bashkëluftëtarë të mij fort të dashur, që të thurnja sot për ju një fjalë të re dhe të gjatë, se ne na duhet të luftojmë jo me ndonjë armik të ri dhe kapedan të ri, por me atë armik që është mësuar të mundet dhe të shpartallohet lehtë prej jush. A nuk është ky, o ushtarë, ai Ballabani, kapedani i Otomanit, i aftë, siç e dini, më tepër për shatë dhe për pluar e bujqësi, se sa për armë dhe për punë të luftës, të cilin ju jo njëherë, por shpesh e kini dërmuar dhe ia kini arritur fitores mbi të me plaçkë shumë të madhe? A nuk është kjo ushtëri armike, që kini përpara syvet, një mbeturi e kërdisë së mëparëshme? Po, ato mbeturina po i sjell me vehte për ju kapedan Ballabani, si viktima që jua ka taksur e jua ka borxh me qëllim që të mbushni dhe të pasuroni vehten dhe shtëpitë tuaj me plaçkën e tyre. Dhe me të vërtetë, ç'dyshim ka për këtë? Ç'vështirësi për ta parashikuar qartë? Të gjithë këta barbarë, që po shikoni tani, me ndihmën e Zotit, do të jenë pas një ore pothuaj ja robër tuaj, ja, po deshët, të vrarë dhe të shuar krejt prej jush, sepse ne, siç shpresoj, do t'i mbyllim ata këtu brënda pahisores si dhëntë në vathë dhe do të vendosim e vëmë gjithëkund rreth e qark nëpër malet, kodrinat e shtigjet ushtarët tanë, me qëllim që të mos mund të dalin që këndej. Të gjithë, pra, bashkë me kapedanin e tyre Ballabanin ju falen juve sot si kurban. Prandaj, ushtarë, tregohuni burra, merrni zëmër, merrni flakë nga lavdet e të parëvet, ndizuni nga zulma e veprat trimërore, qëndroni të fortë si lisat, ndiqni gjurmët, imitoni veprat e tyre. Mpriheni hekurin kundër barbarëvet, armiqvet tuaj shekullorë, shiloni kuajt, ngjeshni shpatat, rrëmbeni shigjetat, merrni mburojat, merrni të gjitha masat që vlejnë për betejën e për fitoren, ndiqni armiqtë. Ndrydhini, dërmoini të pabesët, shtypini me këmbë, shkatërroini dhe çfarosini krejt, se, ja, po ua mbathin».

Pasi u dha fund këtyre fjalëve, Skënderbeu po i ftonte të gjithë me radhë një nga një para tij, po i blatonte secilit e po i lutej fort që të merrte prej tij sidomos ato gjëra që do të përdoreshin për kafshët. Ai ua jepte të gjitha me ëmbëlsi dhe pa kursim, kurse ushtarët po hanin sedër me modesti që të mos merrnin asgjë më tepër nga

ç'duhej; ata nuk vonoheshin asnjë grimë dhe nuk mbeteshin prapa flamujvet; ata ecënin natë e ditë dhe mezi pushonin aqë sa është nevoja natyrore e trupit, duke e ngrënë bukën me rrëmbim. Ballabani ndodhej po thuaj 15 mijë hapa larg që andej. Kështu Skënderbeu po afrohej dhe, kur arriti pranë luginës, ku kishte ngulur çadrat Ballabani, zuri majën dhe kodrinën e luginës dhe, pasi nguli atje çadrat, e mbylli dhe e rrethoi armikun si me gardh, duke vënë kudo nëpër qafat e malevet ushtarë në formë kurore. Duke drejtuar ushtërinë nëpër vënde të larta, ai zuri grykat e ngushta me qëllim që të mbyllte kalimin dhe ta zinte ushtërinë nga krahët apo nga prapa shpine. Kështu ai ia punoi armikut me të gjitha mënyrat e luftës.

Të nesërmen u mbajt një mbledhje, në të cilën qenë të pranishëm edhe Tanush Topia, Zahari Gropa dhe Pejko Manueli, kapedanë të kampit. Shumica anonin nga mendimi që të shtyhej koha e përleshjes, gjersa ta çlodhnin ushtërinë e këputur nga udha dhe pagjumësia dhe Tanushi të merrte njëkohësisht pak ditë për të njohur armikun. Skënderbeu jo vetëm që përpiqej t'u mbushte mëndjen, por edhe kundërshtonte me tërë fuqinë dhe ngulte këmbë që planin e tij, të cilin shpejtësia e kishte bërë të sigurt, të mos e kthenin në rrezik me anë të të vonuarit. «Gjersa Jakupi po vonohet si i mpirë, pa ditur asgjë për këto ngjarje, ushtëria e Ballabanit ka mundësi të shkatërrohet me lehtësi. Përkundrazi, po e shtymë për të nesërmen, ne do t'u japim atyre kohë që të bashkohen dhe do të bëjmë që puna jonë e sigurtë të vihet në dyshim përsa i përket përfundimit të saj. Duhet dhënë me njëherë shënja dhe duhet dalë me njëherë në betejë dhe duhet përfituar nga gabimi i armiqvet si atëherë kur mungojnë, si atëherë kur janë të pranishëm (a).» Si shpërndau mbledhjen, Skënderbeu e ndau ushtërinë e vet më katërsh; njerën pjesë ia dha Tanush Topisë, të dytën Zahari Gropës, të tretën Pejko Manuelit. Këmbësorët i shpërndau dhe i shtiu ndërmjet kalorësvet; dyfektarët bashkë me shigjetarët dhe disa kalorës i dërgoi përpara për të ndërsyer armikun për luftë. Pjesën tjetër të ushtërisë bashkë me gardën e vet e ruajti dhe e mbajti për vehte.

Me t'u dhënë shënja e betejës, të krishterët të gjithë u lëshuan me njëherë përpara për në shesh të luftës. Kundërshtarët po qëndronin tani më të gatitur përpara kampit. Ballabani e vonoi ndeshjen, sepse priste shokun e vet; prandaj ai dha menjëherë shënjën për t'u prapsur dhe urdhëroi që të shikonin se mos dukej gjëkundi kampi i shokut. Skënderbeu, përkundrazi, duke parë se Ballabani po e zgjaste dhe s'po dilte për t'u përleshur, — se ishte ora e tretë po thuaj e ditës, — dërgoi përpara për ta ndezur armikun radhët e veta të gatitura dhe të armatosura për ndeshje, kurse vetë me pjesën tjetër të ushtërisë hyri në luginë dhe po vazhdonte në drejtim të kampit të Ballabanit, me qëllim që të mbaronte punë para se të vinte shoku i Ballabanit dhe të mos kish të ndeshej në po atë kohë me dy ushtëri. Duke iu afruar, pra, pahisores dhe kampit të armiqvet, ai po e kërkonte me gjithë zëmër betejën, të cilën Ballabani, duke i bërë bisht dhe duke e zgjatur, nuk po ia jepte, por e mbante ushtërinë brënda pahisores dhe kampit. Por Skënderbeu, i cili dëshironte me të madhe dhe ishte tërë zjarr për betejë, me qëllim që të mbaronte dhe t'i jepte fund sa më

a) Sepse edhe këta erdhë të veçuar, pa pritur shokët, etj.

shpejt punës, po u afrohej nga hera e më tepër pahisores dhe çadravet të armiqvet dhe po i mbyllte ato nga të katër anët, duke i kërcënuar pa prerë dhe duke i ngacmuar armiqtë që të dilnin për t'u përleshur, ndërsa ushtëria e Ballabanit po kërcëllinte dhëmbët tërë inat e tërbim nga që nuk i lejohej të dilte. Furia dhe tërbimi i kish rrëmbyer dhe po ua ndiste zëmrat ushtarëvet nga të dy palët. Ballabani e vonoi përleshjen për aqë sa pati mundësi. Por, kur e pa se shoku i vet s'po dukej gjëkundi dhe s'po i vinte në ndihmë, se s'i mbetej më as vënd për t'ua mbathur, as kohë për ta shtyrë betejën, sepse ishte mbyllur e rrethuar nga të gjitha anët prej ushtarëvet skënderbegas dhe epirotë (a) dhe kampi i tij po sulmohej pa prerë, atëhere, duke e parë se i duhej të përleshej, vuri në vijë të parë përpara flamurtarëvet azapët; rreth tyre, në krahun e majtë, kundër Tanush Topisë, vuri olofanxët, burra dhe ushtarë shumë të stërvitur dhe të rrahur në punë të luftës; kundër Zaharia Gropës vuri ahanzët, kurse kundër Pejko Manuelit vuri jeniçarët, luftëtarë trima. Ai vetë mori dhe mbajti për vehte krahun e majtë kundër Skënderbeut bashkë me kohortën dhe ushtarët veteranë, tek të cilët e kishte sidomos shpresën.

Ndërmjet Skënderbeut dhe Ballabanit ia nisi një përleshje shumë e madhe. Kërdia e burravet nga të dy palët po bëhej e pazakonshme. Atje ishin të dy prijësit, atje pjesa më e madhe e këmbësorëvet dhe e kalorësvet epirotë, atje ushtëria e vjetër krutane, e regjur në punë të luftës, dhe ushtëria dibrane, trime në armë, të cilat që në fillim të sulmit e shpartalluan vijën e parë dhe i loitën ushtarët nga vëndi. Pastaj, sa më shumë që ndizej beteja dhe shtohej klithma, barbarët, të pafuqishëm tanimë, po endëshin ndërmjet dy ushtërivet si të mos dinin se të kujt ishin, jo ndryshe nga kuaj që bredhin pa fre. Skënderbeu, cili po u bërtiste ushtarëvet: «Përse, pra, e bëmë me vrap të shpejtë një rrugë kaqë të gjatë», — pasi u përpoq më kot që t'i tundte flamujt në krahun përkundrejt, (b) duke parë se nuk ish e mundur që ta çante armikun nga ajo anë, hoqi disa kohorte nga krahu i djathtë, ku e shihte se do të kish më tepër një qëndrim inaktiv se sa përleshje, i vuri pas ushtërisë dhe pa pritur jo vetëm armikun, por as të vetët, u lëshua mbi krahun e majtë të armiqvet; dhe shpejtësia qe aqë e madhe, sa që, pasi u merrnin krahun, u binin me njëherë nga prapa. Me këtë mënyrë po vriteshin nga të gjitha anët, nga përpara, nga krahët dhe nga prapa, ahanzët dhe olofanzët dhe kërdia kishte arritur tanimë tek azapët. Atje ndeshja qe shumë e vogël, sepse një pjesë e madhe, të rënë në gjumë gjatë natës së kaluar dhe të shtrirë kudo nëpër ara, mungonin nga beteja, por edhe ata që ishin aty pranë, të lodhur e të këputur nga udha dhe nga pagjumësia, mezi i mbanin armët në sup; pastaj ishte edhe mezi i ditës dhe etja e vapa bënin që të pësonin kërdinë dhe të kapeshin të gjallë, gjysmë të mbaruar dhe me shpirt në dhëmbë. Kapedani Ballaban, ashtu si shpesh herë të tjera, edhe kësaj here në këtë betejë sidomos u tregua i denjë për t'u përmëndur. Dhe me të vërtetë, ai u qëndroi për një kohë të gjatë rreziqevet, duke i nxitur luftëtarët dhe njëkohësisht duke u shkuar pranë; ai, herë duke u lutur, herë duke ndëshkuar, i ndezi ata të këputur e pa qef nga lodhja dhe mërzia, ai i ktheu prapa ata që merrnin arratinë

a) D.m.th. prej ushtarëvet epirotë të Skënderbeut.

b) D.m.th. në krahun e majtë të armiqvet.

dhe e vuri përsëri në vënd betejën, të lënë pas dore në disa vënde. Më në fund, kur e pa se fitorja ishte pa dyshim e epirotëvet dhe se nuk mund t'i bënte ballë më betejës, i dha kalit dhe ua mbathi sa mundi më shpejt dhe gjithë ushtëria, gjithë radhët, të përziera dhe të ngatërruara, muarrë arratinë duke u shpërndarë sa andej këndej nëpër luginë, nëpër fushë e nëpër male, ashtu siç ia lejoi secilit fati. Të pakë qenë ata që e ndoqën kapedanin paş dhe që mundën të dilnin gjallë bashkë me të nëpër mes të kërdisë dhe të pështjellimit; gjithë barbarët e tjerë ose u vranë, ose u zunë të gjallë. Me të vërtetë, po qe se provonte kush të dilte nga lugina, duke ikur pa u vënë re nëpër mes të pështjellimit dhe tërbimit të ushtarëvet, ai vritej nga ata që kishin zënë majat e malevet dhe kodrinat. Dhe kështu ushtëria e Ballabanit u dërmua atë dit dhe pothuaj u shkatërrua krejt.

Këtë fitore kaqë të madhe dhe të ndritur, të arritur nga Skënderbeu, e pasoi menjëherë një furtunë e re dhe një ardhje e re e ushtërisë armike. Dhe me të vërtetë. Skënderbeu s'kishte dalë ende me ushtërinë nga lugina, ushtarët s'e kishin ndarë ende në mes tyre plaçkën e ushtërisë së Ballabanit, trupat e armiqvet, të shtrira përdhe, po dergjeshin, ende duke përpëlitur, kur lajmëtari i së motrës Mamicë nga qyteti i Petrelës, ku ajo ndodhej së bashku me kohortën dhe familjen e vet, ia mbërriti fluturimthi me një letër tek Skënderbeu. Me këtë letër ajo e njoftonte të vëllanë se Jakup Arnauti, kapedan dhe udhëheqës ushtërie i prijësit Mehmet, së bashku me gjashtëmbëdhjetë mijë kalorës, kishte hyrë përmes rrugës së Belgradit në Epir dhe se i kishte ngulur tani çadrat në Tiranën e vogël, pranë lumit që quhet nga banorët Argilat. Ky Jakupi me origjinë nga Epiri, prej prindësh të krishterë, i marrë rob nga barbarët dhe i bërë synet, ish kthyer në fenë muhamedane; ish një burrë trim e luftëtar, që edhe herë të tjera kish kryer pranë Mehmetit dhe për dobi të tij, si në Azi, si në Evropë, shumë vepra të ndritura.

Siç e përmendëm më lart, Jakup Arnauti kish ardhur së bashku me shokun e vet Ballabanin për të kapur Skënderbenë. Që këto të gjitha ishin të vërteta, e pohonte një farë barbari nga kampi i Jakupit, i zënë prej ushtarëvet të Mamicës. Kur i dëgjoi këto Skënderbeu, u nis me njëherë së bashku me ushtërinë e vet, e cila qëndronte ende gati dhe me armë në dorë, për në Tiranën e vogël, ku Jakup Arnauti kishte ngulur çadrat. Por më parë ai u foli ushtarëvet kështu:

«Me gjithë se edhe herë të tjera nxitja e ushtarëvet prej kapedanit apo komandantit është parë fare pak e nevojshme, sot sigurisht kjo detyrë për mua mendoj se është edhe më pak e nevojshme kundrejt jush, o bashkëluftëtarë të mij, sepse, kur kali, si i thonë një fjale, është duke vrapuar dhe nget me të katra, është e tepërt dhe pa vënd që t'i japësh me mamuza. Dhe me të vërtetë, unë e shoh, o ushtarë të mij fort të dashur, se secili prej jush, pa urdhër të komandantit, pa porositë e kapedanit, qëndron i gatshëm me gjithë zëmër, mban rregullin, u shkon prapa flamujvet dhe bajraqevet të veta, bën e rri roje, kryen detyrat dhe shërbimet prej ushtari me sedër; unë e shoh se ju jeni tërë kujdes, të pafjetur e të palodhur ditë e natë, që s'rrini kurrë pa punë, kurrë në plogështi e pushim, por që jeni të ndezur e fort të gatshëm pa zegtha e mamuza, dhe të pa trëmbur e të pamposhtur për ballë çdo gjëje që vlen për fitoren dhe që ndihmon për t'ia arritur fitores, që sulmoni, veç kësaj, dhe shtypni ar-

mikun me zëmër e trimëri të pazakontë, që s'e humbni kurrë besimin ,as shpresën për fitore. Prandaj, në qoftë se i është lejuar dikur kapedanit apo komandantit të krenohet për ushtarët e vet, kjo gjë mua më është lejuar në çdo kohë për ju, sepse me ju, sadoqë kemi qënë gjithëmonë më të pakë se armiqtë, me gjithë këtë kemi dalë kurdoherë mbi ta.

Sot ne, ashtu siç e dëshironit ju me të madhe, ia kemi arritur një fitoreje të shkëlqyer dhe të rrallë kundër Ballabanit, armikut tonë më të egër, i cili, me autoritetin dhe besimin e madh që gëzonte pranë Otomanit, arriti të ketë kundër nesh dhe t'i jepet çdo gjë që kërkoi prej tij dhe çdo gjë që i desh zëmra. Dhe me të vërtetë, pasi mblodhi një ushtëri shumë të madhe dhe të freskët dhe u lëshua kundër nesh me tërë forcat, me qëllim që të plotësonte dëshirën e vet dhe të mund të mbante fjalën që kish dhënë për fitoren e sigurtë që do të arrinte mbi ne, kujtoi se do të na zinte në befasi dhe do të na mbërthente me dy ushtëri nga më të mbëdhatë, se do të na dërmonte dhe shkatërronte me dhelpëri e prita. Por, me ndihmën e Perëndisë dhe me trimërinë tuaj, ndodhi që ne t'i lëshoheshim atij të parët dhe ta shuanim së bashku me tërë ushtërinë e tij, duke i dhënë dërmën e duke bërë kërdi në të. Tani, përkundrazi, që ne, si i thonë fjalës, ende s'i kemi larë duart (a), tani që s'ka mbaruar ende gostia e s'janë ngritur ende sofrat, Jakup Arnauti, si ndonjë gostar i mirë e fort bujar, dëshiron ta shtrojë drekën së njëzaj dhe të mos i mashtrojë mysafirët e vet, por t'i presë mirë dhe si askush tjetër për të mos i marrë uria, duke sjellë ushtërinë e vet si tepëricë. Ja, ushtarë të mij fort të dashur, para se të dilnim nga lugina, para se t'i lanim duart tona, të ndotura nga gjaku armik, para se të thanim shigjetat e të pastronim armët dhe para se t'i fusnim në mill e në këllëf, na erdhi Jakupi për t'ju sjellë juve blatimet e veta, peshqeshet dhe dhuratat e kushtuara, d.m.th. ushtërinë dhe tepricat e dërguara kundër jush nga Otomani, me qëllim që të shijoni apo të kapërdini prej tyre çdo gjë që do të dëshironit.

Kështu, pra, shokë dhe burra kryetrima e fort të lumur, le të shkojmë në dasmën, ku na fton Jakupi, ku na grish, me qëllim që, pasi të hamë dhe ngopemi sa të velemi, të marrim edhe me vehte. Le të hiqemi, pra, që këndej, le të dalim, le të vrapojmë kundër Jakupit dhe ushtërisë së tij, e cila është pa dyshim e pakët dhe vetëm e dërmuar. Me të vërtetë, në rast se ne e bëmë copë Ballabanin bashkë me 24 mijë vetë, përse nuk do të shkojmë në thikë Jakupin me 16 mijë, sidomos në këtë zjarr tuaj luftarak, kur s'e kini pushuar ende furinë e luftës, kur s'i kini shuar ende ndjenjat dhe vrullin luftarak? Mua më duket, o ushtarë, se po e shoh Jakupin të më sillet para syvet i vrarë prej jush dhe i dërmuar së bashku me tërë ushtërinë e tij. Prandaj le të shpejtojmë kundër tij, le të nxitojmë të mbushim e të ngopim oreksin tonë dhe përpiquni tani me tërë forcat që të ktheni në shtëpi, pranë vatravet, fëmijëvet dhe gravet tuaja, të ngarkuar e plot e përplot me plaçkë dhe pasuri armike.»

Ushtarët, para se Skënderbeu të mbaronte mirë së foluri, u ndezën nga një zjarr aqë i madh për t'u përleshur, sa që të gjithë bërtitën njëzëri se duhej vrapuar kundër armikut për të kapërdirë

---

**a) Vërë re një nga rastet tipike të të folurit të figurëshëm të Barletit.**

tepricat e drekës, që Jakupi i kish sjellë për t'i shtruar. Si të sigurt për fitoren, ata dërguan përpara flamurtarët me shqiponja e flamurë dhe nisën ushtërinë duke marrë rrugën drejt Jakupit, i cili i kishte ngulur çadrat në Tiranë të vogël. Kur ky e mori vesh se po vinte kundër tij Skënderbeu me ushtërinë, i ngriti çadrat së andejmi dhe, me që nuk dinte ende gjë për kërdinë e ushtërisë së Ballabanit dhe për arratinë e tij, i mblodhi forcat në pjesën më të jashtëme të Tiranës, në një cep të saj, pranë një farë kodrine apo malthi, ku është një fshat ose bashtinë, që quhet nga banorët Kashar, ku vendi dukej më i sigurt dhe më i përshtatur për kampin e tij. Skënderbeu, përkundrazi, zuri po atë vënd që mbante më parë Jakupi.

Në këto vënde pushuan atë ditë pa u përleshur si njera si tjetra ushtëri. Por natën që pasoi Skënderbeu e kaloi tërë ankth e shqetësim se mos Jakupi, po të dëgjonte, rastësisht, për kërdinë dhe ikjen e shokut, merrte arratinë së bashku me ushtërinë. Prandaj ai i zuri dhe i mbylli gjithë rrugët, shtigjet e udhët; vuri e caktoi kudo roje. Kur agoi dita, dielli që ndriçoi ato anë t'i vriste sytë në drejtim të armiqvet. Skënderbeu e kuptoi këtë, prandaj tërë besim se do të bëhej më lehtë zot i fitores, gatiti e radhiti ushtërinë dhe plot shpresë e guxim arriti pranë kampit të Jakupit, ku dha urdhër që t'i hidhnin armiqvet disa kokë të vrarësh nga të ushtërisë së Ballabanit, që i kish sjellë me vehte, të ruajtura me kujdes, dhe t'u tregonin robërit të lidhur, siç ishin. Jakupi, i pikëlluar nga një zi kaqë e madhe publike dhe njëkohësisht familiare, tregojnë se paska thënë që po e kuptonte mirë fatin që kish pësuar Otomani.

Pas kësaj Skënderbeu dërgoi kundër Jakupit për ta ngacmuar e ndezur për luftë gjashtqind kalorës nga më të zgjedhurit, të cilët u porositën që të mos fillonin ndeshjen, por t'i kthenin shpinën sulmonjësit, gjë që edhe u bë. Me të vërtetë, Jakupi, pasi formoi nga tërë ushtëria e vet tri radhë, dolli me njëherë nga çadrat dhe i ndoqi epirotët që po ikënin. Atëhere nisi një betejë e ashpër nga të dy anët, por fitorja qe e lehtë për të krishterët, sepse Skënderbeu, duke iu kthyer Jakupit dhe duke çarë gjithë radhët e armiqvet, e shpoi atë së pari me heshtë, pastaj i këputi kokën. Barbarët, kur panë Jakupin të vdekur, muarrë të gjithë arratinë dhe u shkoqën duke u vrarë dhe duke u zënë të gjallë, kurse ata që u shpëtuan duarvet dhe furisë së ushtarëvet, të shpërndarë sa andej këndej nëpër ara, pyje dhe fusha, ziheshin të gjallë ose vriteshin nga fshatarët dhe banorët e vëndit. Kurrë s'janë vrarë nga Skënderbeu pothuaj në të njejtën kohë dhe betejë kaqë armiq dy ushtërish. Dhe dukej se u la plotësisht kërdia e Belgradit me arratinë e njerit kapedan e dërmimin e ushtërisë së tij e me kërdinë e tjetrit dhe të të gjithë ushtërisë së tij. Njëzet e katër mijë armiq të vrarë, gjashtëmijë të zënë (a). Një plaçkë e madhe prej gjërash të tjera të ndryshme, si dhe prej ari e argjëndi. Mbi katër mijë fshatarë, të cilët ishin zënë e mbaheshin pranë armiqvet, u liruan. Kjo qe një farë ngushullimi në vënd të atyre që humbën pranë ngushticavet, pranë bigavet valkale.

Në këtë betejë, ku fitorja nuk u arrit aspak pa gjak, u vranë pothuaj një mijë epirotë dhe fitimtarët u velën aqë shumë me gjak e

---

**a) Humbja e Ballabanit, pra, dhe e Jakupit së bashku arrin në 3/4 e ushtërisë së tyre.**

kërdi dhe u lodhën aqë shumë, sa që, kur të nesërmen i njoftuan Skënderbeut se Ballabani kishte ikur përmes kërdisë vetëm me një varg të ushtërisë dhe po largohej pa flamuj, pa ndonjë rregull, dhe se kish mundesi që, po të dërgohej për t'i ndjekur vetëm njeri krah i kalorësvet, të shkatërroheshin me lehtësi të gjithë: «le të mbeten», tha, «disa lajmëtarë të kërdisë se armiqvet dhe të trimërisë sonë, pas fitores që arritëm mbi ta». Dhe pasi mori fund gjithëçka komandanti i kampit të Skënderbeut e drejtoi udhëtimin për në qytetin e Krujës. Ky udhëtim u prit nga një turmë më e vogël njerëzish, sepse s'kish ardhur me parë asnjë lajmëtar, por me një kënaqësi aqë të madhe, sa s'u çmëndën nga gëzimi. Dhe me të vërtetë, në Krujë as njera as tjetra gjëndje shpirtërore s'mund të tregohen, as s'mund të përshkruhen si duhet, siç qenë në të vërtetë, as se gjer ku arriti tmeri i qytetit nga shpresa e pasigurtë e përfundimit, as se sa i madh qe gëzimi që vërshoi në të, kur mori lajmin e fitores. Asnjëherë gjatë gjithë ditëvet, që kurse u hap lajmi se kryetrimi Skënderbe ishte nisur kundër armikut, që prej agimit të diellit e gjer në perëndim nuk u largua kush qoftë prej parisë së qytetit nga pallati dhe nga zyrat, qoftë populli nga pazari. Zonjat e shtëpisë, që s'kishin ç'të bënin tjetër, u dhanë pas lutjevet e kushtimevet dhe, duke u endur nëpër gjithë faltoret, s'pushonin së luturi dhe së taksuri Zotit e qiellorëvet. Qytetit kaqë fort të shqetësuar dhe në një ankth kaqë të madh, i erdhi së pari një lajm i pasigurtë, se në kampin, që ishte vendosur pranë kufivet dhe përkundrejt grykavet të Epirit, kishin ardhur nga beteja dy kalorës dibranë që lajmonin se armiqtë kishin pësuar kërdinë, lajm ky që në fillim e dëgjuan me veshë, por që s'ua nxinte zëmra, sepse ishte më i madh e më i gëzueshëm se sa mund ta merrnin me mënt dhe mund ta besonin; e vetë shpejtësia s'të linte ta besonje, sepse thuhej gjatë dy ditëve para betejës. Pastaj, për mbritjen e kalorësvet dibranë erdhi një letër nga kampi e dërguar prej Tanushit. Kjo letër, e sjellë nëpër pazar, i ngriti të gjithë për në pallat, pranë hyrjes së të cilit populli u derdh me një potere dhe vrap aq të madh, sa që lajmëtari s'mund të afrohej dhe po tërhiqej prej atyre që e pyesnin dhe bërtisnin që letra të lexohej më parë në pazar se në pallat. Pasi u lexua letra edhe në pallat, dhe një palë, sipas karakterit të secilit, gëzimin e kishin të sigurtë, një palë të tjerë s'besonin aspak para se të dëgjonin lajmëtarët apo letrën e komandantit të kampit, erdhi lajmi se po afrohej vetë komandanti i kampit. Atëhere, nga dëshira që kishte secili për ta thithur me sy e me veshë një gëzim aqë të madh, u derdh gjithë njerëzia për t'i dalë kush e kush më parë përpara dhe arritën gjer në një mijë hapa pothuaj jashtë portavet të qytetit.

Komandanti i kampit ishte Tanushi. I rrethuar nga një mizëri gjithëfarë njerëzish, arriti në pazar, ndërsa një palë atë vetë, një palë shokët e tij po i pyesnin të merrnin vesh ngjarjet që kishin ndodhur. Dhe, sapo dëgjonin njerëzia se ushtëritë armike kishin pësuar kërdinë dhe njeri nga të dy komandantët ishte vrarë, se legjionet epirote ishin shëndoshë e mirë dhe Skënderbeu së bashku me komandantët e kampit të tij të gjallë, secili e ndante menjëherë gëzimin e vet me të tjerët më tutje, sepse ishte zor të vinje gjer në pallat dhe aqë më zor të largonje turmën që të mos përzihej me parinë.

Në pallat u lexua letra. Pastaj Tanushi, pasi u lexua letra, i parashtroi vetë me mënyrë më të plotë, në mes duartrokitjesh të paza-

konshme, gjithë veprat trimërore që kishin bërë. Më në fund, duke brohoritur gjithashtu i gjithë pallati nga që mezi ua nxinte zëmra gëzimin, vrapuan që andej një palë nëpër faltoret e shënjta për të çfaqur mirënjohjen, një palë të tjerë nëpër shtëpitë për ta ndarë një lajm kaqë gazmor me gratë dhe fëmijët.

Autoritetet dhe paria vendosën të bëheshin lutje tri ditë për punën që Skënderbeu me ushtërinë shëndoshë e mirë kishte kërdisur kapedanin dhe legjionet e armiqvet dhe i kish dhënë Ballabanit arratinë. Po këto lutje shpalli edhe e shoqja e Skënderbeut së bashku me këshilltarët. Lutjet u bënë nga burra e gra. Për tri ditë me radhë faltoret të gjitha patën po aqë popull, ndërsa zonjat, të veshura me rrobet më madhështore, së bashku me fëmijët, dhe të çliruara nga çdo frikë, sikur lufta të kish marrë fund, po i faleshin Perëndisë së pavdekur. Kjo fitore solli gjithashtu në qytet një gjëndje sikur të gjithë të kishin fituar paqen e përherëshme.

Pasi u dërmua kështu pothuaj në të njejtën kohë dhe betejë Jakup Arnauti së bashku me shokun e vet Ballaban dhe ushtëritë e tyre pësuan kërdinë, Skënderbeu, për t'u kallur një tmerr më të madh armiqvet, u lëshua me njëherë mbi viset turke dhe, pasi hyri sa më thellë në to, mbolli kudo me zjarr e hekur shkretinë. Që andej pastaj, duke dalë fitimtar dhe duke sjellë me vehte një plaçkë sa më të madhe nga viset armike, u kthye tërë gaz e galdim në vëndin e vet, pa i kundështuar fare apo pa i dalë përpara asnjë armik. Pasi la, sipas zakonit, rojen e zakonshme në kufitë e mbretërisë, u kthye si ndonjë triumfator me brohori dhe klithma gëzimi në qytetin mbretëror të Krujës. Atje, pasi kremtoi për disa ditë në mes të qytetarëvet dhe së bashku me ta një fitore aqë të madhe dhe të gëzuëshme, u shkroi letra të zbukuruara me dafina [a] pothuaj gjithë mbretërvet dhe princërvet të krishterë dhe i bëri pjesëtarë dhe ndau me ta këtë fitore që, me ndihmën dhe përkrahjen e Perëndisë, pati kundër barbarëvet. Ai u dërgoi gjithashtu atyre edhe dhurata e peshqeshe të ndryshme nga plaçka e armiqvet, sikurse kuaj, siç thonë, me këmbë me fletë dhe shumë të shpejtë, skllevër të zënë, armë e shpata, lelje gjithashtu madhështore për kuaj dhe sende të tilla, të bukura. Pastaj e liroi ushtërinë dhe e la secilin të shkonte në shtëpi të vet. Pas kësaj ai vi qe për skënderbegasit aqë i shënuar, sa i ndritur e i gëzuar.

a) Dafina ishte shënjë e fitores. Kapedanët fitimtarë i stolisnin letrat me dafina, për të treguar se kishin fituar.

## MARIN BARLETI,

prift shkodran

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDËRBEUT, PRINCIT TË EPIROTËVET»

### Libri i dymbëdhjetë

Kur lajmi i një ngjarjeje aqë të madhe dhe i kërdisë pothuaj të gjithë ushtërisë së Ballabanit dhe të shokut të tij Jakup arriti tek prijësi Mehmet, ky, i goditur njëkohësisht nga një pikëllim dhe nga një tmer i pazakontë, filloi të mbytej në ankth e të mundohej prej një halli e shqetësimi jo të vogël, duke patur frikë se mos fatin, që i kish qeshur e ecur aqë mirë, pas kësaj do ta kishte të keq e të zi. Me zëmër, pra, dhe me mëndje të tronditur, duke mos ditur se ç'duhej bërë dhe duke mos gjetur dot karar në vehten e vet, thirri në mbledhje gjithë krerët dhe kapedanët e vet. Atje, pas shumë mendimesh e kundërshtimesh, më në fund u vendos që të nisej kundër Skënderbeut, së bashku me gardën dhe tërë fuqitë e veta, vetë prijësi Mehmet. Prandaj, pasi u shpall nëpër gjithë krahinat urdhëri që ushtarët të jepnin emrat e tyre dhe pasi u mblodh një ushtëri shumë e madhe dhe e fuqishme, si u gatitën veç kësaj ushqime plot e përplot dhe mjete luftarake gjithëfarësh, u ngrit me kampin a) e vet kundër Skënderbeut. Kur u muarr vesh kjo gjë, Skënderbeu, i këshilluar me gjithë kapedanët dhe krerët e vet, sidomos me Pal Engjëllin, kryepeshkopin e Durrësit,. të cilin e kishte këshilltarin më të parë, si edhe me përfaqësonjësin e Venedikut, që ndodhej atje (b), vendosi dhe urdhëroi, me aprovimin e të gjithëvet, që qytetet dhe kështjellat të forcoheshin të gjitha dhe të siguroheshin me një ushtëri shumë të fuqishme dhe me sende të tjera të nevojshme. Dhe para së gjithash, në qytetin e Krujës, e cila është shtylla dhe koka e gjithë mbretërisë dhe nga e cila vareshin gjithë të tjerat, të vihej një ushtëri trime dhe besnike dhe një komandant i urtë dhe shumë i mënçur.

Por nuk do të jetë keq këtu që të largohemi pakëzë për të treguar se sa i tmeruar dhe datëkallës u bë Skënderbeu për prijësin Mehmet, i cili, duke parë se ai ishte ngjitur në një majë aqë të lartë, sa që emri i tij u shtinte drithmën e tmerin gjithë të vetëvet, kishte frikë se mos, për shkak të këtij emri të dëgjuar, që tanimë kishte marrë dhenë dhe mbahej kudo në gojë, gjindja dhe popujt e tij ngrinin krye dhe e vrisnin apo e rrëzonin nga froni. Prandaj edhe fi-

a) D.m.th. me ushtrinë.-
b) D.m.th. në Durrës.

lloi të kurdiste e të ngrinte kundër Skënderbeut pusira, për ta vrarë me dhelpëri. Ai gjeti kështu dy njerës që dinin çdo farë gjuhe dhe të folme, të cilët, pasi i gostiti më parë me dhurata shumë të mbëdha e u premtoi se do t'u jepte pa kursim çdo ditë edhe më të mbëdha, i mësoi dhe i udhëzoi që të shtiheshin se ishin të ikur dhe të gënjenin e të thonin se kishin ardhur tek ai nga zelli për fenë ortodokse, (a) duke kërkuar me ngulm që të pagëzoheshin sipas ritit kristian. Dhe, pasi t'ia mbushnin mëndjen për çka dëshironin, ta çduknin me helm apo me hekur. Si arritën tek Skënderbeu, ata u pastruan që të dy me ujin e shënjtë të pagëzimit dhe u pranuan nga ai në gardën dhe familjen e tij, siç i thonë popullorçe. Për pakë ditë veç, sepse Skënderbeun



e kishte në kujdes Zoti, i cili i zbuloi planet e tyre të kobshme me qëllim që trimi i pashoq, që i kish shërbyer shumë mirë besimit të krishterë, të mos kishte një fat aqë të zi e të palavdishëm. Të arratisurit në fjalë nuk mundën t'i mbanin aspak të fshehta pusitë dhe gënjeshtrat që kishin kurdisur kundër Skënderbeut, sepse ata ranë që të dy në grindje dhe mosmarrëveshje aqë të madhe midis tyre, saqë shpërthyen tërë inat e tërbim në sharje reciproke të pakufi dhe tradhëtuan njeri tjetrin, duke e zbuluar sheshit vetvehten, se ishin dërguar fshehurazi nga Mehmeti, sundimtari i turqvet, për të vrarë Skënderbenë. Të kapur me njëherë dhe të shpënë tek xhelati, ata rrëfyen me hollësi tërë punën dhe kështu, të varur në lak, i dhanë fund jetës.

Tani po kthehem nga u largova.

Pasi, pra, Skënderbeu mbaroi së forcuari gjithë kështjellat e veta dhe veçanërisht qytetin e Krujës, ku vendosi një roje shumë të fuqishme si prej arbërish dhe epirotësh, si prej italijanësh, në krye të të cilëvet vuri italjanin Baldesar Perdukën, burrë trim e besnik, filluan të vinin fluturim letra me lajme zhurmonjëse nga të gjitha anët, se prijësi Mehmet bashkë me 200 mijë ushtarë do të vinte së shpejti për të rrethuar Krujën, se pararëndësit e tij dhe kalorësia me armatim të lehtë kishin ardhur tanimë. Këta bile edhe u lëshuan pastaj pas pak kundër Epirit dhe, duke bredhur për dy ditë sa andej e këndej nëpër gjithë vëndin, shkretuan kudo me zjarr e hekur, kurse natën që erdh pas (b), pothuaj gjatë rojës së dytë, i ndënjtën përqark dhe rrethuan në formë kurore vetë qytetin e Krujës. Për rrethimin e kësaj kishte ardhur me tetëdhjetë mijë kalorës nga më të zgjedhurit

a) D.m.th. të krishterë.
b) D.m.th. pas dy ditëvet.

Ballaban Badera, komandant i Mehmetit, i cili, pasi nguli e forcoi kampin, përleshej çdo ditë me krutanët që shpërthenin nga qyteti në beteja e ndeshje të ndryshme e të shpeshta.

Ndërkohë erdhi pranë qytetit me fuqitë e tjera dhe me gatitjen e vet të shënuar vetë prijësi Mehmet, i cili në fillim, sipas zakonit, e kërkoi qytetin prej qytetasvet me kushte. Por, në vënd të përgjigjes, ata ia pritën me predha, me përdredhore dhe me lloje të tjera armësh dhe pastaj, duke dalë me njëherë nga qyteti, edhe u përleshën me armikun dhe i shkakëtuan atij një kërdi jo të vogël e, si arritën kështu nga ana e vet fitoren, u kthyen në qytet shend e verë, duke sjellë me vehte shumë e shumë kokë prej armiqvet të vrarë. I zëmëruar nga kjo, prijësi Mehmet dha urdhër që të bëheshin gati e të ngriheshin sa më shumë përdredhore dhe të ktheheshin kundër qytetasvet. Ai kish sjellë me vehte metale për të derdhur përdredhore të çdo lloji që të rrënonte e të sheshonte krejt qytetin dhe muret e tij, veç kësaj ai kish sjellë edhe mjeshtër shumë të rrahur në çdo punë të luftës.

Por kapedani i pashoq dhe i ndritur Skënderbe, i cili ishte në fushë me forca dhe ushtëri të fuqishme, e sulmonte ndër kohë çdo ditë kampin e Mehmetit edhe nuk e linte për asnjë çast të qetë. Ai lëshohej kështu pa pushim mbi të, e mësynte, e sulmonte dhe, si ndonjë përrua që zbret nga malet pas shirash të mbëdha dhe përmbytëse dhe e rrëmben çdo gjë me vehte, shëmb e rrënon, po ashtu edhe Skënderbeu lëshohej pa prerë mbi kampin turk herë nga njera, herë nga tjetra anë, e trondiste atë kudo, i shkakëtonte armikut vrasje, kërdi, dëme dhe humbje shumë të mbëdha. Prandaj Mehmeti, duke parë se çdo ditë po pësonte një kërdi dhe një mjerim aqë të madh dhe se s'kishte asnjë shpresë për t'u bërë zot i qytetit, — sepse Kruja jo vetëm që nuk mund të pushtohej lehtë, por as të rrethohej, — vendosi të largohej krejt që andej dhe të kthehej në Bizant, nga ku kish ardhur. Por, duke menduar se, po të largohej me aqë turp pa bërë gjë, pa dhënë ndonjë provë trimërie për t'u përmëndur kundër Skënderbeut, do të ishte për të një njollë dhe poshtërim jo i vogël, vendosi të vinte në krye të ushtërisë Ballabanin që zumë në gojë më sipër, të cilit i urdhëroi të qëndronte me njëzet e tri mijë ushtarë të zgjedhur për rrethimin e Krujës. I trëmbur se mos Ballabani, me gjithë këtë numur kaqë të madh ushtarësh e me këtë mizëri kaq të madhe forcash, nuk do të mund t'i qëndronte vetëm Skënderbeut, ai la bashkë me të edhe tetë komandantë ushtërie të tjerë, çdo njerit prej të cilëvet i dha shtatë mijë ushtarë nga më trimat. Të gjithë këta do të qëndronin gjithëmonë nën urdhërin e Ballabanit dhe nuk do të vepronin kundër vullnetit dhe këshillavet të tij.

Me të bërë këtë, Mehmeti mblodhi, siç thonë, plaçkat dhe u largua nga rrethimi i Krujës natën, duke marrë me të shpejtë rrugën për në Kostandinopojë. Në udhë e sipër ai joshi me zotime të shuma, — se me armë s'i pushtonte dot, — disa popullsi të Kaonisë dhe vise të Skënderbeut, që quheshin Kidna, dhe i bëri që t'i binin në dorë e t'i mirrte në besë, të cilën, siç e kish zakon, nuk e ruajti kurrë. Prej këtyre tetë mijë burrave, veç gravet dhe fëmijëvet, i shkoi tirani në thikë dhe derdhi me këtë mënyrë çnjerëzore gjak të pafajshëm, me që nuk mundi të çfrynte dot egërsinë e vet kundër Skënderbeut. I

rëndë është me të vërtetë zëmërimi i mbretërvet, i rëndë inati i princërvet, i cili nuk është, siç thonë, prej puplash, por prej plumbi.

Me këtë mënyrë, pra, prijësi Mehmet u largua nga Arbëria i mërzitur e i pikëlluar, duke lënë atje me forca të panumura (a) kapedanin Ballaban, të cilit i urdhëroi që të vazhdonte rrethimin e Krujës, gjersa krutanët, të lodhur nga rrethimi i gjatë dhe të dërmuar e të mbaruar nga uria e pamëshirëshme dhe vdekjeprurëse, si të harxhonin të gjitha gjërat e nevojshme për ushqim, të dorëzoheshin vetë. Por kapedani trim dhe i palodhur Skënderbe, i cili ishte tërë flakë e zëmërim dhe s'mund ta honepste me asnjë mënyrë që të kishte për ballë si kundërshtar Ballabanin, njeri të panjohur e nga një familje shumë e ulët, prindërit e të cilit kishin qenë gjithëmonë skllevër dhe sherbëtorë të babës së tij, vendosi të matej me të dhe të luftonte me armë, ta sulmonte me çdo kusht dhe të shpërthente kundër kampit të tij. Dhe kështu, pasi thirri nga të katër anët princërit, shokët dhe të konfederuarit e vet, me qëllim që t'u çfaqte mendimin, foli para tyre kështu:

«Unë besoj se ju e kini fare të qartë, o princër dhe bashkëluftëtarë të mij fort të dashur, se për ç'arësye ju kam thirrur këtu dhe se ç'kam ndër mënd të bisedoj sot me ju. Dhe me të vërtetë, ju që të gjithë e dini se me sa tërbim dhe me sa egërsi është përbetuar kundër emrit të krishterë (b) dhe kundër fesë ortodokse, (c) të cilën edhe e ndjek dhe e ndrydh çdo herë e më tepër, ai sundimtari i turqvet, Mehmeti. Për hir të kësaj unë mendoj se ne duhet t'i qëndrojmë atij si burrat dhe të luftojmë me të rreptë, qoftë edhe sikur të qëllojë të vdesim.

Të parët e tij përmbysën së pari Azinë, pastaj, duke u hedhur në Evropë, çdukën nga faqja e dheut me mënyra të poshtra sa e sa mbretër e princër të krishterë. Ky, përkundrazi, duke ndjekur gjurmat e tyre, pasi i ktheu, si i thonë fjalës, kiçat (d) kundër nesh si mbeturi të të parëvet të vet, po përpiqet të vjellë tërbimin e ta çdukë krejt emrin tonë. Ky, Mehmeti, them, shumë i egër, i cili, si prej ndonjë fati, është bërë për mua një armik po thuaj i përherëshëm, po orvatet me forcën e fuqinë më të madhe të më çdukë krejt mua dhe tërë mbrëtërinë time. Ky, duke u larguar që këndej si ndonjë i xhindosur e krejt pa shpresë për shkak të pikëllimit e hidhërimit, pas sulmit që bëri para pak kohe me tërë ushtërinë e vet kundër mejə dhe që s'i dolli ashtu siç e priste, vrau dhe çduku me hekur tetë mijë burra nga të mitë, pa zënë gratë dhe fëmijët, burra që i ranë në dorë duke i zënë besë fjalës së tij, apo më mirë pabesisë së tij. Këta, po të ishin gjallë dhe t'i kisha unë tani, me siguri që nuk do të ishte aspak nevoja të lypnja ndihmën e tjetër kujt.

Duke u larguar, pra, o princër të pathyeshëm, Mehmeti që këndej, la për rrethimin e Krujës këtë Ballabanin që kemi para syvet, komandantin e ushtërisë së vet, së bashku me këto forca, me qëllim që ta mbajë atë të rrethuar dhe ta ndrydhë me anë të një rrethimi nga më të egërit dhe për një kohë aqë të gjatë, sa të bjerë në dorë të tij. Sikur të ngjiste kjo gjë, larg qoftë, për ndonjë fat të keq, nuk

---

a) D.m.th. me 79 mijë ushtarë.
b) Kundër të krishterëvet.
c) Të krishterë.
d) anijet, (drejtimin e anijevet).

do të ishte sigurisht mirë, siç kujtoj unë, as për ju, as për gratë dhe fëmijët dhe as për gjithë punët tuaja. Dhe me të vërtetë, mua më kujtohet ta kem thënë shpesh se ky armik i tërbuar e fort i egër asgjë tjetër nuk kurdis, asgjë nuk bluan në mëndje dhe nuk pret, veçse të na shtypë dhe të na çdukë të veçuar e të ndarë, të rrëmbejë dhe t'i marrë për vehte mbretëritë dhe shtetet tona. Prandaj, o princër fort të dashur, mos lejoni që ky tiran i pabesë dhe armik i përbashkët për të gjithë të na vëre neve zgjedhën e pabesisë dhe të prapështisë së vet, që të ndrydhë besën dhe fenë tonë, që të marrë nëpër këmbë mbretëritë dhe shtetet, që të heqë në skllavëri gratë dhe fëmijët tanë. Prandaj ju këshilloj të gjithëvet, ju lus e ju përbetoj që të vraponi t'i delni pa vonesë përpara armikut, i cili ndodhet para dhe në prak të portavet dhe po shpejton e nxiton me tërë fuqitë që të na shtypë. Prandaj ju bëj thirrje, o princër të krishterë, për ndihmë dhe mbrojtje të fesë suaj, së cilës e kemi për detyrë t'i kushtojmë trupin, jetën dhe gjakun që na ka mbetur, ju ftoj e ju lus që ta përzëmë, që ta nxjerrim jashtë nga qyteti ynë, nga mbretëria, nga atdheu këtë Ballabanin që shikoni, armikun tonë të përbashkët, i cili pa dyshim, po më shtypi mua, edhe juve s'do t'ju lërë pa ndëshkuar, sepse raca epirote është në armiqësi me turkun, kështu që, pas fatit tim, do të vijë pastaj edhe i juaji dhe i të gjithëvet.

Ne e kemi çveshur shpatën kundër egërsirave; duhet pirë gjaku i tyre, ose duhet derdhur yni. Por unë ju siguroj që, me ndihmën dhe përkrahjen tuaj, po t'i kem, këtë Ballaban burracak, pa asnjë vlerë dhe më të humburin e njerëzvet, të parët e të cilit kanë qënë gjithëmonë bujq e katundarë nën babën tim dhe që vetë është turpëruar shpesh herë më parë, siç e dini, prej meje, është shpartalluar e ndërmuar me kërdira të panumura, pasi t'i jap tani arratinë së bashku me gjithë ushtërinë e tij, t'jua dorëzoj juve të gjallë apo të vdekur, si ta ketë fatin, dhe t'ia arrij kundër tij një fitoreje të shënuar e fortë të ndritur.

Ju e dini, o etër fort bujarë, se unë s'kam kërkuar gjer më sot asnjë ndihmë apo përkrahje nga ju, por ju kam mbrojtur e ju kam shpëtuar juve, mbretëritë dhe pushtetin tuaj, gjithëmonë i vetëm, me forcat dhe ushtarët e mij. Por tani, i dërmuar prej gjithë atyre luftrave, i shkurruar prej gjithë atyre fushatave, duke qëndruar papushim me armë së bashku me ushtarët e mij për një kohë aqë të gjatë, jam shkundur pothuaj e s'kam më fuqi, sepse pjesa më e madhe e tyre dhe ata me trimat kanë rënë në luftë, të tjerët janë zënë duke luftuar me rreptësi shumë të madhe, ose janë bëre të pavlefshëm për luftë, duke mbetur me trup të gjymtuar nga plagët e shuma. Për këto arësye është nevoja, shokë, që unë t'ju drejtohem juve dhe të kërkoj ndihmën tuaj, me qëllim që të shpëtoj e të mbroj qytetin tim dhe juve njëkohësisht nga ky armik i përbashkët që kemi te dera dhe para syvet. Prandaj, ndihmomëni me kohë, ndiqmëni pas dhe fitoni, siç e kini zakon nga herë të bëni, me mua në krye. Të lëshohemi kundër kësaj ushtërie turke dhe armike, ta sulmojmë dhe me njëherë, siç shpresoj, do t'ia arrijmë fitores mbi të, do të marrim prej tij me vehte armë, flamuj, ar, argjënd, plaçkë të majme, do të pasurojmë ushtarët tanë me plaçkë lufte.

Përpara, pra, së bashku me mua për një punë kaqë të madhe, sepse, me ndihmën e Zotit, shpresoj se të gjithë do të dalim fitimtarë dhe ju do të kthehi më shtëpi, pranë vatravet tuaja, triumfatorë të

ngarkuar plot më të mira e me lavdi për vehte e për të gjithë. Unë, me të vërtetë, s'ju kam gabuar kurrë, s'ju kam lajthitur kurrë. Tani është koha, shokë, që ne të shpëtojmë dhe të çlirojmë vehten dhe mbretëritë tona, gratë, fëmijët, alteret, vatrat dhe më në fund fenë katolike nga tirania dhe nga zgjedha e robërisë dhe e skllavërisë barbare, të arrijmë fitoren mbi armikun me lavdi e triumf të paparë».

Si foli kështu Skënderbeu, të gjithë ata princër e kapedanë, duke marrë zëmër nga kjo fjalë dhe duke këcyer e vrumulisur nga gëzimi, bërtitën vetiu njëzëri se duhej vënë përpara armiku me tërë zotësinë e me tërë fuqitë që kishin, pa kursyer as edhe gjakun, për të mirën e fesë katolike, për shpëtimin e atdheut, për paprekshmërinë e Skënderbegut; se duhej lëshuar me trimëri e pafrikë kundër kampit turk; se i duhej shkuar pas me një mëndje dhe me një zëmër dhe se i duhej bindur në çdo gjë Skënderbeut, prijësit, kapedanit, çlirimtarit, prindit dhe mbrojtësit të atdheut dhe të të gjithëvet. Dhe kështu të gjithë ia besuan dhe ia lanë vehten bashkë me tërë forcat dhe ushtërinë e vet në dorë Skënderbeut. Pasi u vendos, pra, dhe u caktua me urdhër që të mblidhej nga çdo anë një ushtëri sa më e madhe dhe sa më e fuqishme, Skënderbeu, gjatë kohës që po kryhej kjo punë dhe pasi e bisedoi çështjen me disa të pakë, u nis, i veshur me mallotë të zakonshme ushtarake dhe me rroba shumë të thjeshta, pa vonesë për në qytetin e Romës, me qëllim që të kërkonte ndihmë dhe përkrahje nga kreu suprem [a] dhe nga mbledhja e etërvet. Në atë kohë ishte papë Pali i II-të. Ky, kur e pa Skënderbenë, atë burrë me emër të dëgjuar dhe me autoritet, që po i dilte përpara, e priti me fytyrë që shndriste nga gëzimi dhe nga dashamirësia dhe e mbyti me dhurata e me nderimet më të mbëdha. Pastaj e shpuri në konsistorium, siç e quajnë mbledhjen e etërvet, ku Skënderbeu mbajti para tyre këtë fjalë:

«Kush nga vdekëtarët, o kryevalltari më i lartë dhe më i shënjtë i Romës, o etër fort të nderuar dhe të fuqishëm, do të mundte jo ta shprehte me gojë, por as ta merrte me mënt lartësinë dhe madhërinë e këtij vëndi dhe të kësaj selie, ku qëndroni ju? S'ka asnjë pjesë, asnjë çip të saj që të mos shkëlqejë dhe të mos ndrisë i tëri nga çdo anë plot shënjtëri dhe hyjni. Këtu së pari ai Pietri, mëkëmbësi fort i lumur dhe i shënjtë i Krishtit, këtu Pali, mësonjësi i shquar, ena [b] e zgjedhur dhe burizani i fesë së krishterë të të gjithë botës, këtu sa e sa burra tepër të shënjtë, kryevalltarë dhe etër të pacënuëshëm, të dërguar nga Perëndia, kanë kaluar jetën beqare dhe hyjnore, këtu kanë ndënjur sa e sa mbretër dhe princër të pathyeshëm e lavdiplotë, të cilët, të pajisur me çdo virtut e shënjtëri si edhe plot me dituri, kanë ngritur lart, kanë nderuar e zbukuruar tërë botën dhe fenë katolike. Këtyre pastaj, në këtë moshë kaqë të artë, kaqë të lumur, i lindur më fort se sa i zgjedhur me ndonjë gjykim apo pëlqim vdekëtarësh për këtë kulm nderi, u zure vëndin, sigurisht me vullnetin e Perëndisë, ti, koka e shënjtë e Romës, që të ishte ylli më i ndritur, nderi më i lartë, shkëlqimi më i madh i gjithë besës dhe i fesë sonë, që ta çonje emrin e krishterë në viset edhe më të largëta dhe ta mbronje nga çdo tërbim barbar.

---

a) Nga Papa.

b) Sepse do të mbante pastër (në mëndje dhe në zëmër) doktrinën e Krishtit, i zgjedhur, kuptohet, nga Zoti.

O At fort i lumur, e madhe pa dyshim ka qënë që përpara (a) shpresa që zëmra dhe mëndja jote jo vetëm të barazohej, por edhe të delte në krye mbi të gjithë. Ti ke, siç ta do zëmra, pastërtinë e jetës, lartësinë e mëndjes dhe të urtësisë, bujarinë e natyrës, përvojën e jetës, ti ke përqafuar nga çdo anë dhe mban në dorë çdo gjë të fuqishme që ka në gjithë natyrën, çdo gjë të admiruëshme, kështu që të ketë kush kurdoherë mundësinë të nxierrë prej teje si prej ndonjë thesari. I lumur, pra, jam unë, që po të shikoj ty sot, po të drejtoj fjalën, po të admiroj, dhe s'mund të kish gjë më të këndëshme, gjë më të dëshiruëshme se sa kjo për mua në gjithë jetën time. Por edhe më e lumur sigurisht është Republika Romane, e cila sheh, provon e gëzon në personin tënd prijësin dhe barinë e vet; dhe ajo s'mund të dëshironte, aqë më pak të gjënte, një bari tjetër më të mirë dhe më të denjë. Edhe nuk di a të admirosh në një bari të tillë atë hije të rëndë, a të lavdërosh dashurinë e tij ndaj të gjithëvet, apo të mbetesh gojëhapur për madhërinë dhe gojtarinë e tij. Ky, që t'i përmbledh të gjitha me një fjalë, për asgjë tjetër nuk shquhet më tepër se sa për spikatjen e gjithë virtutevet të veta, sepse ky jo vetëm që do ta arrijë lavdinë e gjithë të parëvet dhe të kryeparëvet të tij të mëparëshëm, por edhe do ta kalojë dhe do ta lerë shumë prapa.

Le të galdojë, pra, le të këcejë nga gëzimi çdo gjë që ndodhet kund me emrin dhe shkëlqimin e krishterë. Le të gëzohen njerëzia, le të buçasë nga gëzimi kisha e Perëndisë, gati e dërmuar, e cila, me anën tënde, është duke marrë përsëri frymë e gjak. Le të mos ketë më frikë nga asgjë; e sigurtë, me buzë në gaz, le të përbuzë çdo dallgë të detit, gjithë rreziqet e tij. Anijëza (b) e Pjetrit ia arriti të ketë si drejtonjës, si kapedan ty, që përpiqesh kurdoherë për ta rritur e madhëruar fenë dhe ungjillin (c) e Krishtit, që kujdesesh me të madhe e me shumë merak, si bariu me i mirë dhe kryepari më i ditur që je, jo vetëm për dhëntë dhe tufën (ç), të besuar ty nga Zoti, por rri gjithashtu ditë e natë pa gjumë e derdh djersë edhe për dhëntë e huaja, që janë duke u endur të shpërndara e s'zënë vënd gjëkundi, për t'i siellë e mbledhur në vathë tënde dhe në gji të kishës.

O Perëndi e madhe, përse të mos e kem atë gojtari, atë fuqi të foluri, me të cilën të mundja nuk them t'i çmonja virtutet e tua sipas meritës, sepse ato janë më të mbëdha se çdo lavdi, por të paкën të mos i nxirrnja më të vogëla (d) dhe, në mos ta kryenja plotësisht detyrën, të pakën ta shuanja këtë etje time kaqë të madhe dhe të këndëshme me ndonjë farë lëngu. Por, edhe sikur ta kisha, o at fort i lumur, këtë fuqi, nuk do të më vlente mua sot në këto tufane, në këto rreziqe kaqë të shuma e fort të mbëdha, në të cilat nuk e di se prej ç'fati të zi unë sidomos, i vetëmi ndër gjithë, jam hedhur e zhytur së bashku me gjindjet dhe popujt e mij. Nuk lejon, nuk duron Mehmeti, ai prijësi shumë i egër i turqvet, që unë të rri më gjatë së bashku me ju, o etër fort të shënjtëruar, t'ju shoh, t'ju admiroj juve, prijës të mi, perëndi të dheut dhe yje të të gjithë botës, sepse ai, duke ndjekur gjurmët e të parëvet të vet, ushtronjës dhe përhapës i

---

a) Kuptohet: se të bëheshe papë.
b) Kishta, Krishterimi.
c) Doktrinën e krishterë.
ç) Të krishterët.
d) Kuptohet: se sa arrin të tregosh madhërinë e tyre me lavde.

kobshëm i asaj doktrine fort të ndyrë muhamedane, po e sulmon çdo ditë vathën tuaj, po e ndjek, po e shpartallon. Dhe duke mos u kënaqur me të zezat, me vrasjet dhe rrëmbimet që bëri në Azi, duke mos u nginjur me gjakun e krishterë, që para pak kohe e derdhi aqë të shumë në Evropë, sa që e ngjeu, e përleu dhe e molepsi atë të gjithë dhe emrin e Krishtit e fëlliqi, tani po përpiqet të më shëmbë dhe të më qërojë mua dhe gjindjen time, si pengesën e fundit që i ka mbetur për t'u ndeshur. Këtij, po qe se nuk do t'i dalësh me njëherë përpara, po qe se nuk do t'i kundërshtosh me shënjtërinë dhe mirësinë tënde, t'i o at i kryeparëvet të krishterë, o yll e dritë fort e shkëlqyer, atëhere çdo gjë është e rrezikuar, atëhere mbretëria ime vihet në rrezik, sepse populli epirot, i shkurruar nga gjithë ato lufta, nga gjithë ato mjerime, është shëmbur tanimë, ka mbaruar. Prandaj unë u hodha gjer këtu, o etër fort të shënjtëruar, erdha vetë tek ju duke lënë në shtëpinë time zjarrin më të madh, armikun mu ke dera, i cili pc shkatërron, po shëmb, po rjep e po heq në robëri jo vetëm gjidjen time dhe tërë vëndin tim, por po mban të rrethuar me një ushtëri të panumur edhe vetë qytetin e Krujës sime, zëmrën dhe kokën e vëndit. Dhe as që ka ndër mënd të heqë dorë prej këtij rrethimi, para se të bëhet zot me ndonjë farë mënyre i vetë qytetit. Dhe do të bëhet, kam frikë po qe se nuk do të vrapojë dhe vijë në ndihmë madhëria jote, sepse ai i ka sjellë ata të qytetit në gjëndjen më të vështirë për çdo gjë dhe në rrezikun më të fundit.

Mendohuni, pra, ju lutem, o etër fort bujarë dhe të shënjtë, gjersa ka kohë, merrni masat dhe kujdesohuni për mua ashtu siç e do puna. E vërteta është se i duhet prerë hovi sulmit dhe dhunës së tiranit të kobshëm, se i duhet vënë freri tërbimit dhe urisë së tij, sepse ai është rritur e forcuar aqë shumë, sa që tanimë guxon t'i kanoset me gjithë të zezat më ekstreme Republikës së krishterë dhe kishës së Perëndisë e fesë ortodokse.

Por ç'gjë më të madhe, ç'gjë më të keqe, më të rëndë po presim ne? Ai i ka provuar tanimë kundër popullsisë së krishterë, kundër vathës sate, gjithë provat e egërsisë, ai e ka dhunuar, e ka shëmtuar tanimë dhe e ka tallur, për turp të Perëndisë dhe të njerëzisë, aqë fort besën dhe fenë tuaj, sa që nuk kam më pak zor unë ta them, se sa ju turp ta dëgjoni. Ja, shikoni, para syvet të të gjithëvet sillet jo ndonjë e keqe e dyshimtë, por e qartë. Shikoni, o etër fort të madhërishëm, Azinë të shtruar pothuaj të gjithë nën këtë armik të kobshëm dhe fort të ndyrë, grekërit gati të çfarosur prej tij, princërit rashianë, tribalë dhe thrakas të përmbysur, ilirikët të zbutur, Peloponezin të futur nën zgjedhë, një pjesë të madhe të Maqedhonisë dhe të Epirit të plaçkitur, të djegur e të shkretuar. Vetëm unë kam mbetur, o at fort i lumur, me një shtet të vogël e të pafuqishëm, aqë tepër i dërmuar prej gjithë atyre betejave, aqë keq i shkurruar prej gjithë atyre përleshjeve, sa që s'kam më në trup asnjë pjesë të pacënuar që të mund të mbajë plagë të reja dhe asnjë pikë gjaku që të mund të derdhet më për Republikën e krishterë. Këto janë thërmiat që kanë mbetur nga gjithë ata kryetrima dhe kapedanë në Maqedhoninë pjellore, n'atë mëmë mbretërish, të cilën ky barbar i pabesë po përpiqet me tërë fuqitë, me tërë dhelpërinë dhe zgjuarësinë, ta çdukë dhe ta shuajë. S'ka më njeri që të mos e dijë, që të dyshojë. Ti ke dëgjuar, o krye fort i shënjtëruar, ju

e kini marrë vesh, o etër fort besimtarë, se sa luftra, se sa fushata kanë bërë të parët tanë me tërë ato ushtëri kundër këtij mileti të pabesë. Unë pastaj, që, si pasardhës i natyrëshëm dhe me ndihmën e Zotit që më ruajti dhe më shpëtoi, zura vëndin e tyre në mbretëri, s'kam mundur t'i fal ndonjë herë vehtes asnjë kohë, asnjë ditë për qetësi apo pushim, por tërë jetën e kam shkuar duke zhvilluar nga hera luftra shumë të mbëdha me këtë gjindje të prapë, veçanërisht me këtë Mehmet krejt të tërbuar e çnjerëzor, i cili i ka shkaktuar aqë të zeza, aqë mjerime shtetit tim, sa që s'më mbetet gjë tjetër, veçse t'i jap, për turp, fijen e barit (a), siç i thonë një fjale, fitimtarit.

Gjer më sot unë kam qëndruar, kam luftuar dhe, me ndihmën e Zotit, gjithëmonë po thuaj kam dalë shëndoshë e mirë dhe fitimtar. Por tani pas gjithë atyre të zezave që më kanë dërmuar, pas gjithë atyre përleshjeve që më kanë shkurruar, pas gjithë atyre kapedanëve, gjithë atyre popullsive që kam humbur, unë jam shkundur aqë keq, sa që, përveç zëmravet krenare, s'më ka mbetur asgjë po thuaj nga fati i bardhë i dikurshëm. Dhe ky barbar, nga që, ndoshta, kështu e kërkojnë mëkatet tona, i ka rritur fuqitë e veta dhe e ka zgjeruar mbretërinë e vet më shumë se ç'mund të thuhet. Për këto arësye, o ylli më i ndritur i gjithë botës dhe krenaria më e shkëlqyer e fesë së krishtere, unë kam ardhur si lutës e me respektin e duhur t'i bie në këmbë madhërisë sate, t'i bëj thirrje emrit tënd, të kërkoj ndihmë dhe përkrahje. Jepe tanimë pëlqimin tënd, o at fort i shënjtë, merri masat që unë të mund t'u bëj ballë gjithë këtyre stuhive dhe tufaneve të luftrave dhe t'u dal kështu mbanë pa rrezik të sigurtë të jetës sime dhe pa humbje të gjësë sime. Dhe besën tuaj fort të shënjtë, o etër fort të shënjtë, ta ruaj e ta mbroj kundër dhunës e furisë së këtij tirani krejt mizor. Për hir të kësaj bese unë kam hequr gjer më sot vuajtjet më të mbëdha dhe do të bëj fli edhe vehten në t'ardhmen dhe s'ka vdekje apo rrezik që unë t'i shmangem ndonjëherë në jetë time, kur është puna për të mirën dhe nderin tuaj.»

Kur i dha fund fjalës së vet, Skënderbeu u prit me një simpati aqë të madhe nga të gjithë dhe u trajtua me një mënyrë aqë bujare e plot nder, sa që, çdo gjë që kërkoi nga pontifiku suprem e nga etërit, e pati fare lehtë dhe iu dha sa më bujarisht. Pasi mbaroi kështu shpejt e shpejt punë, i nderuar gjithashtu me dhurata e çmime shumë të mbëdha, i ngarkuar me një sasi të madhe ari dhe argjëndi dhe me pare të madhe, u nis i kënaqur e tërë gaz s'andejmi për në Epir dhe u kthye tek të vetët.

Por, përpara se të shkojmë më tutje, më duket se duhet përshkruar vëndi, ku ishin ngulur ushtëritë e Ballabanit, me qëllim që puna dhe mundi ynë të mund të kuptohet më mirë dhe t'u parashtrohet më qartë lexonjësvet. Ne e kemi thënë tanimë se Kruja është qytet i Epirit, i vendosur në fushat e Matit, në këmbë të një shkëmbi të lartë dhe thikë nga çdo anë, me përjashtim vetëm të njerës, nga e cila zor të afrohesh dhe ta shkelësh, e shkëputur nga mali i Krujës, që i rri pranë dhe që duket sikur i del mbi krye. Me të vërtetë, ky shtrihet mbi një sipërfaqe të gjatë dhe nga ajo anë, ku është kështjella e qytetit, merr për tatëpjetë dhe zbret pak e nga pak, duke formuar

---

a) D.m.th. të pranoj se jam mundur, t'i lë fitoren atij etj. (Plin. li. 22, Cap 4. Shënimi është i botonjësit të edicionit të dytë, 1537).

lartësira apo kodrina të shuma. Këtu Ballabani kishte zënë vënd për kampin e vet dhe kishte grumbulluar gjithë peshën e ushtërisë, duke ndrydhur me një rrethim të egër qytetin dhe duke zënë malin e Krujës, mbi të cilin vendosi rojën e vet.

Por duke e lënë këtu pakëzë Ballabanin, le të kthehemi tek kryetrimi Skënderbe.

Ky, pasi u kthye nga Roma, mblodhi nga çdo anë dhe bashkoi në një vënd një ushtëri shumë të madhe dhe forca të papara e të fuqishme. Dhe me të vërtetë, tek ai erdhën gjithë sundimtarët aleatë dhe fqinj rreth e rrotull, u grumbulluan e po grumbulloheshin çdo ditë gjithë popullsitë, si prej Epiri dhe Maqedonie, si prej Ilirie dhe Dalmacie, kështu që kurrë më parë s'qe mbledhur prej tij një ushtëri më e madhe, as prej luftëtarësh më të fortë dhe më trima. Këtë ushtëri Skënderbeu e ndau më dysh. Në krye të njerës vuri princin Lek Dukagjinin, burrë aqë i rrahur në punë të luftës sa edhe fatmadh, kurse në krye të tjetrës Nikollë Monetën, fisnik prej Shkodre, burrë shumë të rreptë. Këta, duke i drejtuar forcat prej Lisos përmes fushavet të Matit dhe pyllit të Jonimëvet, do ta sulmonin armikun nga kjo anë. Përkundrazi, ai vetë, duke u drejtuar së bashku me forcën tjetër të luftëtarëvet, kalorësvet, dhe këmbësorëvet, do të sulmonte nga ana tjetër, ku Ballabani, siç e thamë, kishte vendosur një roje shumë të fuqishme dhe të armatosur.



Pasi mori fund kjo pune dhe u rregulluan kështu forcat, Skënderbeu u nis i pari kundër armikut. Kur arriti me ushtërinë pranë malit të Krujës, i shpunë me njëherë lajmin se Jonima, i vëllai i Ballabanit, po vraponte së bashku me një fuqi të shënuar turqish në drejtim të të vëllait, me qëllim që të bashkohej me të, dhe, siç thuhej, e kish kaluar tanimë malin e Bulgarit. Skënderbeu, kur e mori vesh këtë, zgjodhi pa vonesë lulen dhe ajkën e ushtarëvet dhe, pasi la atje pjesën tjetër të ushtërisë, vazhdoi për tërë natën me shpejtësinë më të madhe në drejtim të Jonimës, të cilin edhe e sulmoi papritur dhe i dha dërmën e arratinë, duke e zënë të gjallë së bashku me të birin Heder. Prej këndej natën me po atë shpejtësi u kthye në kamp të vet fitimtar. Në mëngjez mori Jonimën së bashku me të birin Heder dhe ia tregoi së largu vëllait për t'i parë. Pastaj ,pasi shpartalloi rojën e armiqvet dhe u bë zot i malit të Krujës, u ngjit fitimtar mu në majë të tij.

Ballabani, kur e mori vesh këtë, i dëshpëruar krejt për fitoren kundër Skënderbeut, prej të cilit e kishte marrë sa e sa herë arratinë dhe ishte shpartalluar, i turbulluar keq prej zekthavet të Marsit (a), i dha

a) Luftës.

kalit tërë inat e tërbim dhe u lëshua, së bashku me disa ushtarë, si ndonjë i xhindosur e i çmëndur gjer te muret e te porta e qytetit të Krujës. Dhe, ndërsa pa përpiqej me të madhe dhe kërkonte me zotime dhe sigurime të shuma nga krutanët dhe ata të qytetit që t'i jepej në dorëzim qyteti, ata të qytetit dhe krutanët shpërthyen me furi e vrull shumë të madh në sulm kundër tij dhe i dhanë arratinë, ndërsa njeri prej krutanëvet, me emrin Gjergj Aleksi, burrë epirot, i solli për vdekje me një të goditur dyfeku në grykë. I sjellur në kamp në kalë, i vdekur e pa frymë, u përplas përmbys për tokë përpara tendës së vet. Me vdekjen e tij u trondit i gjithë kampi.

Barbarët, që humbën kështu kapedanin e vet e mbetën pa krye, gjatë natës që erdh pas asaj dite, lanë rrethimin e qytetit të Krujës dhe u larguan me një heshtje fort të pikëlluar. Ata u ndalën dhe ngulën çadrat në një vënd që quhet Tiranë, tetë mijë hapa po thuaj larg qytetit, ndërsa Skënderbeu, i cili po shkonte kur kish aguar më dita në kamp të barbarëvet, e gjeti atë të zbrazur e të shkretë, por me shumë streme, me plaçka e me ushqime pa hesap, që kishin lënë atje.

Pasi u hoq rrethimi dhe qyteti i Krujës mbeti i lirë, Skënderbeu, duke triumfuar mbi armikun, hyri fitimtar në të me gëzim e lavdi të pazakontë. Duke lavdëruar pastaj me të madhe publikisht gjithë ata të qytetit dhe krutanët për trimërinë, besimin dhe qëndresën, i nderoi me dhurata dhe shpërblime shumë të mbëdha. Por ndërkaqë erdhën tek Skënderbeu nga kampi i barbarëvet që kishin ngulur çadrat në Tiranë dy kalorës. Këta ishin dërguar nga kapedanët dhe komandantët e kampit me qëllim që t'u lejohej të largoheshin e të shpëtonin vetëm jetën, duke lënë kampin, kuajt e stremet, sepse kishin frikë se mos Skënderbeu bënte që t'u mbylleshin rrugët e shtigjet nga kishin për të kaluar e vriteshin të gjithë. Skënderbeu thirri me një herë në mbledhje gjithë kryetrimat dhe ushtarët e vet, me qëllim që të vendosnin se ç'duhej bërë për këtë dhe të çfaqnin mendimet e tyre. Këta që të gjithë bërtitën se armiku duhej sulmuar dhe se duhej luftuar gjithashtu me të shumë rreptë. Skënderbeu, përkundrazi, u foli atyre shkurt kështu:

«Unë e kam njohur qëkuri, o burra kryetrima dhe bashkëluftëtarë të mij, burrërinë, unë e njoh mjaft mirë trimërinë dhe qëndresën tuaj, me të cilën e kini tmeruar gjithëmonë keq barbarin, e kini thyer në luftë, e kini bërë që të marrë arratinë, dhe as që kam frikë se juve sot ju mungon guximi, se ky armik gjithashtu, që kemi para syvet, s'ka për t'u shpartalluar dhe për t'u dërmuar prej jush. Por duhet mbajtur parasysh, o ushtarë të pashoq, duhet sjellur shpesh në mëndje ajo fjalë e të urtit: «Të kërkosh në kohë të qetë stuhinë, është çmenduri. Përkundrazi, t'i kundërshtosh asaj për çfarëdo arësye, kur të shtrëngon koha apo nevoja, është urti». Perëndia na e dërgoi neve fitoren nga qielli pa hekur ,pa përleshje, pa vrasje. Qyteti u lirua nga rrethimi. Ballabani, armiku ynë, që na solli gjithë ato mjerime dhe që na kërcënonte çdo ditë, mbaroi. Ushtëria e tij ua mbathi. Jemi në paqe, jemi në qetësi, çdo gjë po na qesh me buzë në gaz. Përse të kërkojmë luftën? Përse të dëshirojmë stuhinë e keqe? Përse të provojmë fatin e verbër dhe të pasigurt? Ju e dini sigurisht, o ushtarë, se sa i pandreqëshëm, sa i pakorigjuëshëm është gabimi i Marsit. a)

a) I luftës, gabim në luftë.

Dhe me të vërtetë, në qoftë se gabimi bëhet në raste të tjera, ai mund të qortohet e të ndreqet. Por, pas gabimevet në beteja, s'mbetet më vënd për ndreqje. Prandaj ata kapedanët e vjetër fort të lavdishëm nuk kanë dashur aqë që ushtëritë të jenë të panumura, se sa që të jenë të stërvitura në armë, sepse përfundimi i përleshjes, fundi i luftravet, që nuk është në dorë tonë, po më tepër në dorë të fatit, është i dyshimtë, i pasigurtë. Armikut duhet t'ia kesh gjithmonë frikën, kundërshtarin nuk duhet ta nënçmosh kurrë, ta përbuzësh kurrë. Përkundrazi, edhe pasi të ketë marrë fund lufta, pasi të jetë arritur fitorja, nuk duhet patur më pak kujdes se sa në fillim. Dhe nuk duhet ndeshur apo përleshur ndonjëherë me armikun pa menduar mirë. Prandaj, në qoftë se ne do të duam të provojmë luftën me armikun që kemi përpara, në qoftë se do të provojmë fatin, atëhere jetën dhe punën tonë ,e cila tanimë u ka shpëtuar dallgëvet dhe është në vënd e në liman të sigurtë, do ta shpiem, larg qoftë, në një rrezik e gjëndje kritike shumë të madhe.

Bëjeni, pra, zap vrullin tuaj, frenojeni zjarrin e zëmrës; mjaft është fitorja që kemi arritur; shumë kemi triumfuar mbi armikun. Duhet të jeni të kënaqur me gjithë ato kërdira, me gjithë ato mjerime që i kini shkaktuar armikut dhe me mbarësitë aqë të mbëdha të fatit, që ju ka qeshur e ju ka ecur gjithëmonë, siç e kini dashur. Shikoni pastaj këto forca të panumura dhe gati të pambaruara të barbarëvet, të cilat nuk janë sigurisht ndonjë llum njerëzish, por lulja dhe ajka më e mirë e gjithë ushtërisë së Mehmetit, burra nga më të zgjedhurit e nga më trimat, të gatitur e të stërvitur në luftë, të armatosur veç kësaj prej nevojës, e cila është shigjeta më e fundit dhe më e madhe, që nuk dëshirojnë asgjë përveç përleshjes, me qëllim që të kenë t'i tregojnë prijësit Otoman ndonjë trimëri të shënuar si shpagim për vdekjen e Ballabanit, kapedanit të vet. Dhe me të vërtetë, barbarët po shtihen, besomëni mua, se dëshirojnë të na dorëzohen, bëjnë sikur kanë frikë dhe sikur i ka zënë tmeri. Unë i di gënjeshtrat dhe dredhitë e tyre, i di pusitë, dhelpëritë dhe kurthet e tyre, me të cilat merren me të madhe kurdoherë njerëzit e tillë. Asgjë sigurisht nuk dëshirojnë më tepër se sa mundësinë për t'u përleshur, se sa për ta marrë hakun nga ne. Kështu, pra, ushtarë, duhet të ruheni, po pat mundësi, të mos hyni në luftë me këta, të mos e provoni fatin. E po mirë, ta zëmë se këtu s'paska asnjë dhelpëri, asnjë dredhi; ata veç që të gjithë pothuaj janë tërbuar, kanë humbur çdo shpresë, tërë turp e mjerim. Duke dyshuar për çdo gjë, ata s'trëmben nga asgjë. S'ka gjë më të rrezikëshme se sa të përleshesh me ata, të cilëvet vetëm një shpëtim u ka mbetur: të mos shpresojnë asnjë shpëtim për vehten e vet. Lufton me guxim ai që e sheh se s'i ka mbetur asgjë, që s'ka asnjë shpresë. Ç'të them më? Edhe sikur t'i shuajmë të gjithë, apo t'u japin arratinë, kjo nuk do të arrihet pa të keqen tuaj, pa shkatërrim, pa gjak, pa humbje të jetës suaj. Prandaj, ushtarë të mij fort të dashur, po më dëgjuat mua, po pranuat këshillat e mia, me siguri që ne do t'i dërmojmë ata pa luftë, pa hekur, sepse barbarët po vuajnë nga mungesa e çdo gjëje, dhe sidomos e ushqimevet, në mungesë të të cilavet ushtëria thyhet pa hekur. T'ua mbyllim rrugët e shtigjet, me qëllim që të mos ketë sesi t'u vijë ndonjë ndihmë apo ushqim. Ndërkaqë ne të forcojmë me një ushtëri trime dhe me çdo mjet mbrojtjeje qytetin tonë të Krujës. Me këtë mënyrë këta, të mbyllur

kështu dhe të rrethuar nga çdo anë, do të shuhen nga uria më e zezë dhe do të shëmben nga themelet pa hekur, pa luftë.»

Me këto fjalë të Skënderbeut zëmrat e ushtarëvet nuk mudën të qetësoheshin aspak; përkundrazi ,ata u bënë edhe më të guximshëm dhe u egërsuan më tepër kundër armikut, u rrëmbyen më keq nga tërbimi dhe u ndezën e u xhindozën edhe më tepër. Pastaj ia dhanë një klithme e britme nga çdo anë dhe një zhurmë e madhe u bë e kampi i tërë buçit:i «Duhet marshuar pa frikë kundër armikut, që po merr pa tjetër arratinë dhe që tanimë është dërmuar, dhe duhet lëshuar me rrëptësinë më të madhe mbi të. Nuk duhet t'i bindemi në këtë rast kapedanit Skënderbe, që na mëson t'i kemi frikën armikut, sepse ai, duke u kthyer nga luftëtari më i rreptë në një nguronjës, dëshiron pa dyshim t'ua heqë armët buravet, që janë lindur për armë dhe që çfryjnë me armë. Dhe kapedani le ta lërë ushtërinë, jo ushtëria kapedanin». Dhe hovi e vrulli i këtyre me zor mundi të frenohej e të bëhej zap nga kapedanët dhe krerët e kampit, duke u lejuar që mënjëherë, sa po të ishte siguruar qyteti i Krujës me grurë dhe ushqime, ta ndiqnin armikun, siç ua donte zëmra, dhe të sulmonin kampin e tij. M'anë tjetër Skënderbeu kishte dhënë urdhër që t'u mbylleshin barbarëvet vëndet e kalimit, rrugët e shtigjet, me qëllim që të mos mund të ikënin e të mos u vinte ndonjë ushqim apo ndihmë.

Ndërkaqë, ndërsa ushtarët skënderbegas po merreshin me kujdes prej tri ditësh me sigurimin e qytetit, Skënderbeut i erdhi lajmi se barbarët, të cilët e kishin ngritur kampin në Tiranë, të shtrënguar nga uria ekstreme, ishin larguar së andejmi fshehurazi gjatë asaj (a) nate, me shënjën e rojës së dytë, kohë, në të cilën vdekëtarët i zë gjumi më i thellë, dhe se s'kishin mundur me gjithë këtë t'u shpëtonin rojevet, por, pasi bënë me ta dhe me banorët një përleshje shumë të madhe, ia hapën më në fund rrugën vehtes me shpatë dhe duallë me kërdi veç e vrasje të paparë të njerëzve të tyre dhe me humbje shumë të madhe të stremevet.

Kur e muarrë vesh këtë, ushtarët skënderbegas u zëmëruan keq duke çfryrë kudo dhe u qanë me të madhe kundër Skënderbeut dhe ia hodhën atij tërë fajin që barbarët kishin ikur pa u dënuar. Më në fund ata u qetësuan me përkëdhelje dhe dhurata të shuma dhe Skënderbeu i ra me kalë gjithë vëndit dhe i zuri ose i vrau gjithë rojet turke dhe barbare që ndodheshin atje. Dhe kur i tërë vëndi fitoi paqen e qetësinë, Skënderbeu, pasi i përuroi shokët fort dhe u dha sa më shumë dhurata, u nda prej tyre me fytyrë të qetë dhe të gëzuar, ndërsa ata, të ngarkuar me plaçkë të barbarëvet, u kthyen më shtëpi të kënaqur e tërë gaz. Kështu ai vit qe për Skënderbegasit i shënuar dhe i gëzuar.

---

a) Duhet kuptuar: që erdh pas ditës së tretë.

## MARIN BARLETI,

prift shkodran

## «MBI JETËN DHE VEPRAT E SKËNDERBEUT, PRINCIT TË EPIROTËVET»

### — Libri i trembëdhjetë —

Duke i lënë tani punët e Skënderbeut, të cilat ishin në një gjëndje mjaft të lulëzuar, mjaft të kënaqëshme dhe të qetë, do të kthehem tek prijësi Mehmet, i cili mbeti fort i pikëlluar nga humbja para pak kohe e Ballabanit, kapedanit të vet, dhe nga ikja e shëmtuar dhe kërdia e të vetëvet. Ai ishte tepër i tronditur dhe vuante tej masës për heqjen e rrethimit të Krujës dhe mendonte pa prerë e vriste mëndjen ditë e natë se me ç'mënyrë mund të shpaguhej kundër Skënderbeut për atë turp aqë të madh. Më në fund vendosi të mblidhte një ushtëri shumë të madhe dhe të fuqishme nga të katër anët dhe të shkonte përsëri vetë në Epir kundër Skëndërbeut.

Skëndërbeu, kur u muar vesh kjo gjë, dha urdhër që të mblidheshin ushtarë me kujdes më të madh se zakonisht për luftrat e tjera dhe forcoi e siguroi me kohë gjithë vëndet (a) dhe qytetet.

Si dolli, pra, viti, dhe erdh pranvera që po priste, e cila është më e përshtatur për fushata, kur çdo gjë që mugullon në fushë e ka buzën në gaz, Mehmeti u nis për në Epir me forca të panumura, me përdredhore gjithëfarësh dhe me mjeshtër fort të rrahur për çdo punë. Me të ardhur, ai zuri vënd e ngriti kampin në një farë fushe të gjerë dhe të madhe, të cilën banorët e quajnë Saurë, pranë lumit Shkumbin, ku ishte zot princi Aranit Komneni, i vjehri i Skënderbeut. Dhe në atë kohë Otomani ripërtëriti dhe rindërtoi në një qoshe pranë populllsivet që quhen Jatë, Brateskozanë, Kërrabas, Buzersekë dhe Sopotanë, (b) qytetin e Valmëvet, (c) të rrënuar nga themelet shumë kohë përpara prej gallogrekëvet dhe barbarëvet dhe të quajtur tani nga tanët qytet. Pasi e forcoi dhe e siguroi atë me një ushtëri shumë të fuqishme dhe me çdo mjet mbrojtjeje, ai e ngriti kampin e vet së andejmi dhe u nis për të pushtuar qytetin e Durrësit, duke menduar që ta sulmonte papritur, të pambrojtur e të pagatitur. Por e gënjeu mëndja, sepse atë e kishin forcuar si me ushtëri tokësore, si me detare dhe me çdo mjet mbrojtje, me nj'anë vetë venedikasit, m'anë tjetër kryetrimi Skënderbe, kështu që prijësi otoman u spraps me turp dhe u largua me kërdi të madhe prej saj. Por, duke e prerë tani këtu

a) Vëndet strategjike, kështjellat.
b) emërat e banorëvet të fshatravet dhe krahinavet të rrethit të Elbasanit.
c) Elbasani.

fjalën, kam vendosur të tregoj pak gjëra për lavdet e këtij qyteti.

Durrësi, i cili më parë quhej Epidamn, është qytet i Epirit, i ndërtuar, siç kanë dashur disa, që me kohë prej një farë Epidamni, nga i cili mori edhe emrin. I nipi i këtij nga e bija, me emrin Dyrrhachus, shtoi limanin, që u quajt Dyrrhachium. Por, siç u pëlqen të tjerëve, Durrësi, qytet detar i Epirit, është kryeqyteti i taulantëvet, i pirejvet dhe i pratinëvet (a), ndërmjet Lisos dhe Apollonisë. Ky, me gjithëse më parë quhej Epidamn, më pas, për shkak të emrit ugurkeq (b), i cili dukej sikur u paralajmëronte të keqen atyre që kishin ndërmënt të shkonin atje, u quajt prej romakëvet Dyrrhachium, duke marrë emrin nga gadishulli në të cilin ndodhet, i ndërtuar, siç u pëlqen disave, prej korkyrasvet, por që unë do të thoshnja më mirë i rindërtuar prej tyre sepse, po t'u besojmë shkrimtarëvet shumë të vjetër dhe gojëdhënës, ai numurohet ndërmjet qytetevet të tjerë më të vjetër. Lavdet dhe krenaritë e tij janë të shuma dhe të mbëdha. Dhe me të vërtetë, Durrësi, siç thotë Lukani, është jo një vepër dore, por një fortesë natyre, e vendosur mbi shkrepa aqë shumë të lartë, sa që lundronjësit, kur e shikojnë së poshtëmi lartësinë e murevet, mbeten gojëhapur jo vetëm nga një farë admirimi, por edhe nga frika e rrezikut. I rrethuar nga deti, ai bashkohet me tokën kontinentale nga njera anë, ku është kodrina me shkrepa të thepisur. Këndej ka një liman fort të sigurtë dhe të përshtatur, andej fusha shumë të gjera dhe të bukura, tokë pjellore dhe të pasur me çdo gjë. Brënda ka ndërtesa të shënjta, faltore të hyjnishme dhe madhështore. Dhe atje shikohen qartë fytyra mbretërish e perandorësh: atje shikohen monumente shumë të lashta princërish; atje është ngritur, mbi një vënd të lartë pranë portës Kabalina, me drejtim për nga veriu, truporja, ose më mirë Kolosi shumë i madh i perandorit Adrian, i derdhur prej metali. Veç këtyre, atje ndodhet një arenë ose amfitheatër, i ndërtuar me zgjuarësi dhe me mjeshtëri të admiruëshme. Muret e qytetit janë shumë të fortë, të stolisur dhe të zbukuruar me pirgje (c) dhe me vepra të tjera të shënuara. Ai qytet duhet admiruar gjithashtu shumë edhe për çështjet e lundrimit, për dobinë e kryporevet dhe të mallravet. Ky është ai qyteti i Durrësit, që pa dhe priti si jo më mirë senatin romak, jo më pak i shënuar sesa i pafat për gjakderdhjen civile dhe luftrat e brëndëshme.

Pasi, pra, Mehmeti u prit aqë keq nga durrsakët dhe tërë përpjekjet e tij shkuan kot, kujtoi se për mbrojtjen e qytetit kish ardhur dhe se ishte aty pranë vetë Skënderbeu, sepse kishte marrë vesh që atje ndodheshin shumë nga ushtarët e tij. Prandaj ai u tërhoq së andejmi dhe shkoi drejt e në qytetin e Krujës, të cilën edhe e rrethoi nga të katër anët si më kurorë dhe kërkoi qysh në fillim nga ata të qytetit që t'i dorëzoheshin së bashku me qytetin dhe ta kishin për zot; njëkohësisht ai u premtoi atyre edhe dhurata dhe peshqeshe të shumë.

Krutanët ia dhanë përgjigjen së pari me llojet e ndryshme të përdredhorevet dhe të predhavet, pastaj, duke shpërthyer me vrull jashtë qytetit, u përleshën shumë rreptë me të dhe u kthyen fitimtarë në qytet me gëzim e me shumë kokë armiqsh të vrarë. Por aqë më

---

a) D.m.th. i partinëvet. (Duhet të jetë gabim shtypi).
b) ...Shiko Plin. lib. 3, kapit. 23. (shënimi është i botimit të dytë, 1537).
c) Me kulla të larta.

tepër Skënderbeu, i cili ndodhej në fushë së bashku me të vetët që s'dinin as të strukeshin, as të qetësoheshin, nuk e la barbarin të shkonte pa u ndëshkuar. Dhe me të vërtetë, me sulmet që i bënte kampit të tij, ai s'e linte rehat as ditë as natë, duke i shkaktuar humbje dhe dëme të ndryshme, aqë sa Mehmeti, kur e pa se s'mund të bënte këmbë përpara kundër Skënderbeut, u largua së andejmi dhe mori rrugë për në një vënd pranë bregut të detit Adriatik, që ndodhet jo larg Durrësit dhe që quhet tani nga banorët kepi i Redonit, ku kryetrimi Skënderbeu kishte filluar shumë pak kohë më parë të ngrinte një qytet, të cilin e quajti Kjurilë [a]). Këtë qytet Otomani e gjeti të pabanuar ende dhe të pambaruar dhe e shëmbi nga themelet. Që këndej u nis pastaj për të pushtuar disa popullsi që i ishin shtruar Skënderbeut. Por Skënderbeu s'i ndahej, duke e ndjekur këmba këmbës dhe duke e goditur pa prerë. Po ashtu e ngisnin atë ditë e natë edhe ata që banonin në vende malore dhe të ashpra. I dërmuar me kërdi dhe i mbuluar me një turp shumë të madh prej këtyre, u largua së andejmi. Më në fund, pasi e humbi shpresën për fitoren kundër Skënderbeut, i cili i kishte forcuar e siguruar të gjitha me kohë, la Arbërinë dhe Epirin dhe mori rrugën për në Bizant nga kish ardhur, duke u larguar me turp, tërë vrer e trishtim.

Pas largimit të tij erdhën me një herë dy nga kapedanët, Aliu dhe Ajazi, që ai i dërgoi për të mbrojtur të pakën dhe për të shpëtuar tokat që të mos dëmtoheshin nga skënderbegasit, të cilët nuk do t'i provokonin me asnjë mënyrë për luftë. Këta, me njëherë sa erdhën, duke shtënë në punë dhelpërinë barbare, i dërguan Skënderbeut, me qëllim që ta bënin për vehte dhe ta kishin mik të vetin, dhurata e peshqeshe të shuma, duke u shtënë se e bënin këtë fare fshehurazi nga Otomani. Skënderbeu, me qëllim që t'ia merrnin vesh madhërinë e shpirtit dhe të mos ia kalonin barbarët me pasuri e mirësi, u ktheu atyre dhurata shumë të bukura. Por ndërkaqë Skënderbeu dha urdhër që të mblidhnin nga të katër anët ushtarë, me qëllim që, pasi të grumbullohej kështu një ushtëri shumë e madhe, të nisej për të pushtuar qytetin e Valmëvet, që kish themeluar para pak kohe Mehmeti. Fati i keq veç, me pushtetin e vet të pamëshirëshëm, e goditi me një sëmundje të rëndë dhe e largoi nga ajo fushatë. Në kohën, d.m.th., kur ai e kish shëtitur me kalë tërë krahinën për të shikuar ushtërinë dhe kish arritur me në fund në Lisos, për të thirrur atje në mbledhje shokët dhe të konfederuarit, — sepse qytetin e Lisos, që i bindej pushtetit venedikas, Skënderbeu e donte në një mënyrë të veçantë —, e zunë një palë ethe të rënda. Prandaj, duke ia patur për hera e më tepër frikën vehtes, me që sëmundja po këqësohej dita ditës, dhe duke menduar se i kish ardhur dita e fundit e jetës, dha urdhër që të mblidheshin gjithë shokët dhe princët që kishin ardhur tek ai, të deleguarit e venedikasvet, me të cilët ishte i lidhur me një miqësi dhe dashuri shumë të madhe, si edhe kapedanët dhe krerët e kampit (b) të tij. Dhe të gjithëvet u foli me mirësi kështu:

«Virtuti më i lartë dhe besa e vërtetë, o princër fort bujarë dhe ju, o bashkëluftëtarë të mij shumë të dashur, kujtoj se është së pari të adhurosh, të kesh kujdes dhe të nderosh si duhet, me shpirt të pastër

---

a) Barleti e shkruan: **chiurilum**. Sot thohet **Curile**.
b) të ushtrisë..

e me frikë perëndie në zëmër, Zotin e madh e të vërtetë. Së dyti, jo vetëm ta duash dhe ta kesh gjithëmonë para syvet atdheun dhe shtetin, ku secili ka lindur dhe është edukuar, por edhe ta mbrosh e ta shpëtosh edhe me gjak. Të gjithë këtyreve që e bëjnë këtë, s'ka dyshim se të diturit u kanë caktuar një vënd të veçantë në qiell (a). Këto pa dyshim të gjitha, këto kurdoherë unë i kam patur për zëmër dhe për to kam derdhur tërë zotësinë dhe jam përpjekur me mish e me shpirt. Dëshmitarët më të mirë për këtë unë kam së pari Perëndinë dhe ju.

Janë mbushur tridhjetë vjetë tani, o bashkëluftëtarë të mij, që kurse unë shpëtova nga duart mizore dhe të ndyra të prijësit të turqvet Murat dhe gjeta shpëtim në mbretërinë e të parëvet dhe të prindërvet të mij. Që prej asaj kohe unë kam bërë gjithëmonë dhe kam mbajtur mbi shpatulla si për mbrojtjen e gjithë interesavet tona, si për nderin e Republikës së krishterë, luftra të paprera kundër gjindjes së pabesë dhe tërbimit otoman. Dhe të gjitha, me ndihmën e Zotit, na kanë shkuar mbarë, na kanë dalë me sukses e siç na e ka dashur zëmra; dhe mua, kapedanin dhe bashkëluftëtarin tuaj, s'më kini pritur ndonjëherë të mundur apo të dërmuar në luftë të vërtetë, por gjithëmonë, le të më lejohet edhe mua ta them, fitimtar mbi armikun. Mua s'më kujtohet të jem goditur ndonjë herë, vetëm se në një rast me shigjetë në këmbë të djathtë nga një farë barbari, të cilin e bëra aty për aty copë e fërtele para syvet të të gjithë ushtërisë dhe ia flaka kokën të gjakosur ndër këmbët tuaja. Tjetër herë kurrë, sigurisht, siç e dini, këto gjymtyrë dhe ky trup i im, i hedhur në gjithë ato luftra e rreziqe, nuk e ndjeu shpatën armike apo dhëmbjen e ndonjë plage. Por tani, që e kam rrukullisur, siç ndodh zakonisht me jetën njerëzore, vitin gjashtëdhjet e tre të moshës sime dhe kam marrë tatëpjetën e pleqërisë, tani, o shokë, o bashkëluftëtarë të mij, shikoni, po mbaroj i mbërthyer nga sëmundja e rëndë që më ka rënë dhe i këputur krejt, pa pikë fuqie natyrore në vehten time.

Unë po e ndjej tanimë, o bashkëluftëtarë të mij, po e ndjej, them, se, sipas paracaktimit të providencës hyjnore, nga e cila me plot të drejtë ne e pohojmë se varet e drejtohet gjithëçka, mua më duhet që, pasi ta flak këtë barrë (b) të përkohëshme dhe të mortëshme, të shkoj në vënde të tjerë (c) dhe ta këmbej këtë jetë të shkurtër e vuajtjet e saj me atë jetën e vërtetë (ç). Dhe ju betohem, ky mendim ose më mirë kjo domosdoshmëri nuk më trondit mua me asnjë mënyrë. Unë nuk i shtrohem me pahir kësaj zgjedhe, që na e vënë qysh kur lindim fatijet. Nuk duhet të na vijë keq aspak, nuk duhet të vajtojmë asnjë çikë, sepse nuk pësojmë kundër ligjit; përkundrazi, në bazë të ligjit, ne kemi lindur që të vdesim të gjithë dhe kësaj domosdoshmërie s'ka kush i shpëton. M'anë tjetër unë e di se, çka është e domosdoshme për të gjithë, s'mund të jetë e vajtuëshme për njerin. Më në fund, balta duhet t'i kthehet baltës; ne duhet t'i bindemi natyrës; ky shpirt i përjetëshëm dhe i pavdekshëm dhe kjo frymë qiellore duhet t'i kthehet atij që na e dha e na e huajti. Me gjithë këtë, o shokë dhe bashkëluftëtarë të mij fort të dashur, unë nuk e përballoj tani, nuk e për-

---

a) Sipas të diturvet (teologëvet), do të venë në qiell.
b) Trupin.
c) Në botën tjetër.
ç) Me përjetësinë, me lumturinë e vërtetë.

qafoj me shpirt kaqë të qetë këtë fat të vdekjes, që t'u shmangem rreziqevet, që t'u bëj bisht mundimevet, që t'u shpëtoj vuajtjevet, në të cilat kam qënë zhytur dhe kam jetuar gjatë gjithë kohës gjer tani për të mirën e fesë dhe të nderit të Republikës së krishterë. Përkundrazi, unë jam gati që të heq për hir të saj vuajtje dhe mundime gjithëmonë më të shuma e më të mbëdha, veçse po e shoh, po e shoh tanimë se kjo është dëshira hyjnore; unë po e ndjej dhe po e dalloj qartë Zotin, të cilit duhet t'i bindem plotësisht e të largohem më në fund nga kjo mbeturi tokësore (a) dhe nga ky burg mjerimesh. Mjaft më me këtë botë dhe me fatin që pata. Por, përpara se të heq frymën e fundit dhe të ikëj nga ju e t'ju lë, është nevoja para së gjithash për një gjë, për të cilën unë, sipas zakonit që kam pasur gjithëmonë në vitet më fatlumë të moshës sime, mendova t'ju flas dhe t'ju këshilloj, që shpëtimin dhe nderin e Republikës së krishterë dhe të besës katolike ta kini edhe këtej e tutje, pas vdekjes sime, gjithëmonë në zëmër, gjithëmonë para syvet dhe të derdhni për të gjer në pikën e fundit tërë djersën tuaj, po ashtu siç e kini derdhur gjer tani, me mua gjallë, tërë mundin tuaj me një simpati e admirim aqë të madh nga të gjithë prijësit e krishterë. Dhe të gjitha punët, besomëni mua, do t'i kini shumë të lehta dhe shumë të mbara dhe çdo gjë do ta çmoni më poshtë se të mirën e përbashkët dhe dobinë publike, po qe se ruani gjithmonë paqen dhe bashkimin së pari, dhe pastaj besën e dashamirësinë ndërmjet jush. Dhe me të vërtetë, s'ka asnjë shtet aqë të fuqishëm dhe aqë të shëndoshë, që të mos shëmbet dikur e të mos rrënohet, kur u lëshon vënd mërivet dhe grindjevet të përbashkëta, kur vë përpara së mirës së përgjithëshme dobinë dhe përfitimin vehtiak. Por, në rast se ju do të jeni, përkundrazi, të lidhur e të bashkuar, asnjë armik dhe asnjë sulm kundërshtari nuk do të mundë t'ju dëmtojë, mbretëritë dhe shtetet tuaja do të rrojnë, do të qëndrojnë përhera; popujt, gjindjet, gratë, fëmijët dhe të mirat tuaja do t'i kini siguruar për gjithëmonë me qetësinë dhe fatbardhësinë e përherëshme. Ju nuk do të mund t'i trëmbi tërbimit të Otomanit, as furisë barbare. Dhelpëritë, kurthet e pusitë, që ai po kurdis ditë e natë dhe po përpiqet të ngrejë kundër jush me qëllim që t'ju ndajë dhe t'ju veçojë ju dhe fuqitë tuaja dhe ta shëmbë e ta çdukë kështu secilin prej jush veçmas e një nga një, ashtu siç ia do zëmra, nuk do t'i ndezin.

Veç këtyre, o shokë dhe luftëtarë kryetrima, unë po e lë tërë hall, kujdes e dashuri në dorë tuaj dhe në besën e trimërinë tuaj birin tim Gjon, i cili është akoma i pafuqishëm dhe thuaj se foshnjë që ende belbëzon, prandaj nuk është mjaft i zoti as ta parashikojë, as ta prapësojë rrezikun, që të mos e shqyejnë dhe të mos e gëlltitin tigrat e egër dhe të tërbuar, që Mehmeti i pabesë dhe armiku i përbashkët të mos e çdukë së bashku me mbretërinë, gjë për të cilën ai është gjithëmonë në hall të madh dhe së cilës i rri nga hera në pritë me gojën e vet të tërbuar e të gjakosur. Dhe më pikon në zëmër, por ai do t'ia arrijë kësaj, do ta shtjerë në dorë, do ta dërmojë të ziun, po qe se nuk do t'i dalë për zot e nuk do ta shpëtojë trimëria dhe armët tuaja. Dhe me të vërtetë, sa po ta marrë vesh tirani gjakatar se unë kam mbaruar, nuk do të presë asnjë çast, por do të vrapojë sa më shpejt, si ndonjë egërsirë

---

a) Nga trupi.

e tërbuar, për të çfryrë dhe për t'u shpaguar kundër birit të vogël e fatzi për gjithë ato të këqia, për gjithë ato kërdira dhe dëme që pësoi nga i ati, dhe për të bërë kundër tij, o i mjeri unë, gjithë provat e egërsisë dhe të gjakësisë më çnjerëzore. Prandaj gjënë dhe mbretërinë e tij, o shokë dhe bashkëluftëtarë fort të dashur, rrethojeni me atë besnikëri, me atë kujdes, me të cilin unë i kam rrethuar, po deshët të them të vërtetën, gjatë gjithë jetës sime tërë të mira e gjërat tuaja të çmuara .Unë jetova jo vetëm për vehte time, por edhe për ju të gjithë dhe për fëmijët tuaj dhe u mundova e dërsita me një mënyrë t'atillë, që s'pushova as ditë as natë nga mundi e pagjumësia. Mua s'më tepëroi asnjëherë koha në gjithë jetën time për pushim, as për qetësi, s'pata vënd të caktuar, as kohë, për të ngrënë apo për të fjetur; unë rrinja si ditën, si natën pa gjumë. Unë nuk e kisha më pak për zëmër kujdesin dhe sigurinë e mbretërisë dhe të pushtetit tuaj se sa të timit. Unë ju betohem, që t'ua hap tani së paku zëmrën time, me që e solli fjala, unë kundër jush s'kam bërë apo kurdisur ndonjë herë asnjë kurth apo mashtrim dhe ju kam patur e dashur jo si ushtarë që të më ruanit e të më shërbenit, por si shokë dhe vëllezër gjithëmonë. Asnjeri prej jush, siç e mbaj mënd mirë, nuk është prekur nga unë jo vetëm me dorë, por as me fjalë të rëndë. Për kujdes në fushë të luftës, për mund e shërbim ushtarak, për rojë e patrullim unë s'kam qënë kurrë më poshtë se ju, por e quanja vehten si një prej bashkëluftëtarëvet dhe donja që t'u mbahesha jo fjalëvet, por vepravet, dhe të kërkohej prej meje jo vetëm disiplina, por edhe shëmbëlla. Asnjë mundi, asnjë vështirësie apo rreziku nuk i shmangesha apo nuk i largohesha me ndonjë farë të shtime apo bishtërimi. Në sulmin kundër armikut, mos ma merrni për të keq, unë hidhesha ndër të parët; nga beteja dhe përleshja kthehesha me të fundit. Plaçkën dhe prenë armike dhe pretimet e barbarëvet unë jua ndanja dhe jua jepnja së pari juve; asgjë prej tyre nuk mbanja për vehte. Mbretërinë, pushtetin, të mirat dhe më në fund çdo gjë timen unë e kisha të përbashkët me ju. Unë asgjë s'kisha të vetën apo të dalluar, asgjë të ndarë apo të veçuar nga ju. Tani, o bashkëlutfëtarë fort të dashur, ja, po vdes, ja, po ju lë. Prandaj ju lutem të gjithëvet dhe ju kërkoj që këtë besnikëri, mirësi dhe dashuri, që s'ju ka munguar kurrë nga ana ime, ta kini dhe ta tregoni me dëshirën tuaj kundrejt birit tim, mbretërisë dhe pushtetit të tij, kundrejt Gjonit tim, që unë po jua dorëzoj dhe po jua lë si fytyrë dhe pasqyrë time, si mëkëmbës në vëndin tim».

Si tha këto fjalë vazhdoi pastaj me të birin, duke e thirrur me njëherë pranë dhe duke e këshilluar me fjalë përkëdhelëse kështu: «O biri im, biri im Gjon, ja, unë po vdes tanimë dhe ty po të lë fëmijë të vogël e të njomë, por me një mbretëri e pushtet të fortë dhe të patundur sigurisht, po të jesh i mirë, dhe të dobët e të pafuqishëm, po të jesh i keq. Prandaj përpiqu dhe kujdesu fort që të mos vësh gjë përpara mirësisë dhe virtutit, sepse me anë të këtyre edhe vehten tënde do ta shpëtosh, edhe mbretërinë dhe pushtetin jo vetëm që do ta kesh të qetë dhe pa dallgë, por edhe do ta rritësh çdo ditë, do ta bësh më të madh e më të shkëlqyer. Por tani, or bir, ti je i pafuqishëm për shkak të moshës dhe jo mjaft i zoti për të mbajtur frenat e pushtetit; përveç kësaj, ti ke armiq nga të katër anët, ke egërsirat më të këqia që përpiqen paprerë të të shqyejnë dhe të të gllabërojnë, ke Mehmetin, atë tiranin e dëgjuar, armikun e për-

bashkët të të gjithë të krishterëvet, i cili, po të marrësh, o biri im, përsipër kaqë i vogël dhe i pafuqishëm kujdesin e mbretërisë sate atërore, do të të dërmojë dhe do të të shëmbë krejt. Prandaj, o shpirti im, sapo t'ia kesh mbyllur dhe shtrënguar sytë babës dhe sapo të ma kesh futur trupin në varr, hidhu menjëherë së bashku me tët 'ëmë në Dauni dhe shko sa më shpejt në qytetet dhe kështjellat e tua dhe qëndro atje, gjersa të të dërsijnë mustaqet dhe të bëhesh i zoti për të drejtuar dhe qeverisur shtetin tënd. Por, pasi të jesh rritur, të shkosh në shtetin e Venedikut, nën drejtimin dhe mbrojtjen e të cilit unë po e lë tani skeptrin e mbretërisë sate gjyshërore dhe atërore dhe po ia besoj që të kujdeset për të, që ta mbrojë nga armiku dhe ta ruajë për ty, me qëllim që të ta dorëzojë atë dhe të ta kthejë prapë. Ndërmjet meje dhe venedikasvet ka besëlidhje t'atilla, ka marrëveshje dhe pakte të bëra me kushte t'atillë, që ata të mbrojnë nga armiqtë dhe kundërshtarët mbretërinë tënde dhe të të vënë ty prapë në të, kur të jesh i zoti për këtë detyrë. Për besnikërinë dhe kujdesin e tyre për punët e tua mos ki asnjë dyshim, sepse venedikasit ndër sundimtarët e tjerë të krishterë, le të mos i vijë kujt rëndë ta them, janë të vetmit që s'ua kalon njeri nga rëndësia, urtësia dhe madhëria e vepravet dhe që duhen respektuar sidomos e dashur para së gjithash për besnikërinë dhe mirësinë e tyre, ku shquajnë si askush tjetër. Këtë gjë unë e kam parë, e di dhe e kam provuar më mirë se kushdo tjetër në çdo lloj veprimesh, me shëmbëlla konkrete, gjatë gjithë kohës së mbretërisë dhe jetës sime. Ata kanë qënë për mua gjithëmonë shokë dhe aleatë të lidhur me besë dhe në vënd prindërish të dashur. Këta, pra, or bir, pikërisht këta po t'i lë unë ty për prindër, për prijës, për kujdestarë. Nga porositë, këshillat dhe mësimet e tyre kurrë mos hiq dorë. Vetëm venedikasit janë etër shumë të drejtë, shumë të shënjtë, roje të pafjetura të besës dhe fesë katolike, mbrojtës të jetimëvet, të të vejavet dhe të të gjithë njerëzvet të pafuqishëm e të mjeruar. Pastaj ata më janë aqë shumë të dashur, sa që shtetin dhe pushtetin e tyre e kam pasur gjithëmonë në kujdes e për zëmër njësoj si timin. Besnikëria dhe dashuria jonë për ta është aqë e madhe, sa që ata e kanë lënë në dorë time dhe ma kanë besuar mua gjithëmonë fuqinë dhe pushtetin e qytetevet dhe të shtetevet të tyre, të cilat, me ndihmën e Zotit, unë i kam mbrojtur gjithëmonë, sa kam patur mundësi, me sukses shumë të madh dhe i kam ruajtur ashtu siç ua donte atyre zëmra. Prandaj, ji i qetë, o biri im, dhe jeto i sigurt nën hijen dhe mbrojtjen e tyre dhe, kur të ta lejojë mosha, shko pa frikë e me gaz tek ata, sepse do të të vënë përsëri dhe me gjithë zëmër në fron. Ata do të t'i japin prapë dhe do të t'i kthejnë me shumë mirësi qytetet dhe shtetet, mbretërinë dhe pushtetin tënd, në të cilin, po të jesh i mirë dhe besnik, ata do të të mbrojnë ty gjithëmonë nga çdo dhunë e sulm i armiqvet, nga armët dhe shigjetat e kundërshtarëvet dhe do të ta ruajnë atë të paprekur, sepse, si sundimtarë shumë të fuqishëm, shumë të urtë e krejt të pathyeshëm që janë në tokë e në det, ata nuk lenë, nuk braktisin asnjë shok besnik për ta, nuk gënjejnë, nuk mashtrojnë asnjeri. a)

Por, kur të kthehesh, o biri im, e të rrish në mbretërinë tënde të

a) F. Noli me të drejtë shënon lidhur me qëndrimin e Barletit ndaj venedikasvet: «Në fund të historisë tij e tepëron zullumin dhe, pa dashur e pa ditur, ia rrëmben shpatën kryetrimit sa pavdekur dhe ia dërgon Republikës». (H. S. 1921, faqe 11).

paqësuar e të qetë dhe të marrësh përsipër kujdesin dhe drejtimin e saj, respekto para së gjithash drejtësinë, e cila është më e shkëlqyera nga gjithë virtutet, ruaj paanësinë, duke mos bërë asnjë dallim ndërmjet fytyrës së të varfërit, të të pasurit dhe të të fuqishmit, në çdo gjë përdor urtësinë dhe maturinë. Mbretërinë tënde gardhoje dhe forcoje me anë të miqësisë, sepse mburoja të mbretërisë nuk janë as thesarët, as ushtëritë, por miqtë, të cilët nuk mund t'i kesh as me armë, as me ar; ata fitohen me anë të mirëbërësisë dhe të besnikërisë. Prandaj është i shquar ai qortimi hyjnor i babës Filip birit Aleksandër: «Ç'mendim të shpuri ty, o bir, në këtë shpresë kaqë të kotë, që të kujtonje se do të të jenë besnikë ata që paraja i ka shtyrë të të duan. Kjo gjë sigurohet vetëm me dashurinë. Dhe me të vërtetë, sikurse toka dëshiron me të madhe diellin që ne shikojmë, po ashtu jeta njerëzore ka nevojë shumë për miqësinë».

Ti, pra, o bir, do t'i kesh të gjitha këto, do t'i kesh, besomë mua, do t'i mundësh, do t'i bësh krejt për vehte gjithë njerëzit, po qe se do të mbash porositë e mia, sepse vetëm njerëzishmëria, vetëm mirëbërësia, të pëlqyera nga Zoti dhe njerëzia, që s'të rrezikojnë kurrë dhe në asnjë vënd dhe që ua kalojnë pa dyshim dhe i lenë prapa shumë virtutet e tjera, lindin në zëmrat e të gjithëvet dashurinë e tyre të admirueshme. Vetëm këto, sipas dëshmisë dhe pranimit të shënuar të të diturvet, janë shumë të nevojshme si për njerëzit e çdo dore, si për sundimtarët, sepse i kanë në dorë të tyre mëndjet e të gjithëvet, i mbajnë nën sundim të tyre zëmrat e të gjithëvet.

Më në fund, o bir, ji trim në kohët e vështira dhe të zeza; përkundrazi, në kohët e lumura dhe të bardha drejtoje dhe frenoje fatin e mbarë me anë të virtutit. Mos e duro qetësinë qulle dhe plogështinë e çburrëruar, sepse prej tyre vijnë gjithë të këqiat. Plogështia është burimi i gjithë të këqiavet. Ushtarët e tu mos i lërë të kalben duke ndënjur në plogështi, por ushtroji me punë, mund e pagjumësi të paprerë; me gjithë këtë, mos i përdor ata si shërbëtorë, por si shokë dhe bashkëluftëtarë. Në punë të luftës e të kujdesit për ushtarët të tregohesh jo vetëm komandant, por edhe ushtar. Endjet urreji fort, tepërivet largoju, sepse prej tyre edhe burrat më trima e më të fuqishëm qullen e çburrërohen. Largoju gjithashtu edhe rreptësisë së tepëruar dhe egërsisë, e cila u ka hije vetëm bishavet. Ji i duruar në mundime dhe i patrëmbur në rreziqe. Ndryshimin dhe paqëndrueshmërinë e punëvet përballoje me trimëri dhe urtësi. Fatin më të keq duroje duke e fshehur e mbuluar goditjen, me mënyrë që armiku të mos ketë asgjë me të cilën të mburret kundër teje, asgjë për të cilën të tallet me mjerimin tënd. Dhe me të vërtetë, s'ka më keq për një kapedan të qëndrueshëm e të drejtë, se sa t'ia zbulojë fytyra tronditjen e shpirtit.

Përveç këtyre, ki gjithëmonë parasysh që t'u largohesh pusivet të barbarëvet, me të cilat merret me të madhe ky farë mileti. Largoju pabesisë, largoju dhelpërivet të gjindjes së pabesë; përbuze miqësinë, urreje shoqërinë dhe dashamirësinë e tiranit më të kobshëm, përbuzi dhuratat, dhelat dhe zotimet e tij, që të mos të të shtypë pa pritur dhe të mos të të zhytë në mjerim të përjetëshëm, gjersa dëshiron të të shtjerë në dorë. Prandaj të marrësh gjithmonë këshilla nga këshillonjës të njohur, besnikë dhe të dashur.

Këto janë, o drita ime, o biri im, porositë dhe mësimet që unë vetë kam marrë e kam mësuar nga prindi im, mësonjës i merituar dhe

nga këto mësime kam mbetur gjithëmonë i kënaqur; me këto unë e kam arësyer vehten, me këto e kam mësuar, këto i kam patur si model për moshën dhe tërë jetën time, prej këtyre më në fund kam patur përfitime shumë të mbëdha. Prandaj këto tani të këshilloj me të madhe, të porosis dhe, po durove, të lutem si prind, si prind, them, të lutem e të lëshoj be që t'i mësosh edhe ti, që t'i përqafosh, t'i thithësh, t'i ruash».

Ndërsa Skënderbeu po thoshte këto fjalë, në qytet ia plasi kudo një zhurmë tepër e madhe dhe potera e papritur, që erdh prej fushe, qe si lajmërim se turqit ia kishin mbërritur tanimë, se kishin përshkuar e djegur viset fqinje. Skënderbeu, kur e dëgjoi, edhe pse lëngonte nga sëmundja e rëndë në shtrat, me gjithë atë nuk mundi të shtypte apo të frenonte atë vrullin e vet të dikurshëm e të pamposhtur, ato ndjenja të gjalla dhe luftarake. Duke u ngritur nga shtrati me gjymtyrë që i lëkundëshin e i dridheshin, po kërkonte armët dhe mburojën e vet dhe po jepte urdhër që t'i shilonin kalin. Kaq fort që vlonte në atë gjoks të zjarrtë një zëmër e zjarrtë. Por, me që gjymtyrët e tij e humbën krejt fuqinë dhe gjallërinë e vet dhe po i dridheshin të dobësuara, — hej, o Zot i madh, kush është aqë i shquar e i lartë, aqë trim e i fortë, që të mos them i vogël, i dobët e i pafuqishëm, sa që të mund t'i shpëtojë vdekjes? — ra mbi shtrat dhe, pasi u kthye nga ushtarët, u tha këto fjalë: «Dilni, dilni, ushtarë, kundër armiqvet dhe barbarëvet, shkoni përpara meje, se po ju vij me njëherë nga pas». Disa kalorës prej këtyre duallë jashtë qytetit dhe arritën në kampin e barbarëvet, të cilët i kishin ngulur çadrat, pasi plaçkitën krahinën e Shkodrës, pranë një përroji, të quajtur Klir, afër qytetit të Shkodrës. Pikërisht, për të plaçkitur viset shkodrane, kishte ardhur me 15 mijë kapedani Ahmet.

Barbarët, kur i panë, duke kujtuar se ishte atje Skënderbeu, lanë pjesën më të madhe të plaçkës dhe në një rrëmujë të pafund e dridhmë, që i hyri gjithë kampit, muarrë gjatë natës arratinë dhe ua mbathën përmes vëndesh të ashpër e gati të pakaluëshëm. Pa ishte muaji Janar dhe tokën të gjithë e kishin mbuluar borërat.

Ndërsa kalonin përmes rrëpinave dhe majave të malevet, ata u shtypën nga sundimtarët dhe banorët e atyre vëndeve, të cilët u shkaktuan një humbje të kërdishme dhe të përgjakshme. Dhe me të vërtetë, më të shumët u zunë; shumë u vranë; plaçkën të gjithë po thuaj e lanë.

Po atë natë që ushtëria turke dhe barbare mori arratinë, Skënderbeu, pas pendimit të shënjtë të rrëfimit dhe pas misteresh të tjera kishëtare që i bëri me respektin e duhur, vdiq duke ia dorëzuar vehten dhe shpirtin Zotit të madh më 17 janar në vitin një mijë e 466 pas Krishtit. Skënderbeu, pra, thuhet se u nda këso jete në moshën 63 vjetsh, në vitin 24 të mbretërimit të tij. M'anë tjetër, Skënderbeu e filloi mbretërimin më 28 Nëntor, në vitin një mijë e 443.

Kur e dëgjoi që po e qanin të vdekur Lek Dukagjini, princ epirot, të cilin e kemi përmendur më lart, dolli me vrap në mes të pazarit dhe me fytyrë të pikëlluar e me zë të mbytur tha, duke çkulur mjekrën e flokët: «Mblidhuni, mblidhuni me vrap të gjithë, o princër e sundimtarë arbërorë. Sot u bënë copë dyert e Epirit dhe të Maqedhonisë, sot u rrëzuan muret dhe fortesat tona; sot fluturoi tërë forca dhe fuqia jonë; sot u përmbysën fronet e pushtetet tonë; sot u shua krejt së bashku me këtë njeri çdo shpresë e jonë».

Gjithashtu, gjatë kohës që ai po vdiste, kali, të cilit i hipënte kur kish për t'u përleshur, u bë aqë shumë i egër, i tërbuar e i pafrenuëshëm, sa që s'donte të mbante më asnjëri mbi shpinë dhe pas pak mbaroi.

Skënderbeu u varros në qytetin e Lisos, në kishën më të madhe të Shën-Nikollit. Ceremonia e varrimit të tij, sipas zakonit të të parëvet, u bë me një madhështi të paparë; trupi i tij u përcuall me vaj nga të gjithë ushtarët dhe me pikëllim sipas zakonit të vëndit nga të gjithë princët dhe kapedanët. Dhe eshtrat e tij, që u vunë n'atë vënd, pushuan në paqe, gjersa Mehmeti, prijësi i turqvet, erdhi në Arbëri dhe në Epir për të sulmuar qytetin e Shkodrës. Për këtë sulm apo fushatë ne kemi shkrojtur më gjerë dhe më gjatë në një libërzë që kemi botuar. Gjatë kësaj kohe, turqit dhe barbarët, duke u bërë zotër të qytetit të Lisos, gjetën dhe nxuarrë nga varri me dëshirë shumë të madhe trupin e Skënderbeut. Dhe atë që, kur ish gjallë, ia kishin frikën fort dhe vetëm me t'i dëgjuar emrin merrnin arratinë, tani, s'di a sepse ashtu deshi Perëndia, dëshironin me të madhe ta shikonin, të vdekur dhe pothuajse të tretur, që të mos them se deshën ta nderonin dhe ta adhuronin. Dhe me të vërtetë, te varri dhe eshtrat e tij u mblodhë që të gjithë e kush e kush më parë, sepse kujtonin se do të ishte fatbardhë dhe shumë i lumur ai që do të mund t'ia shikonte dhe t'ia prekte, kurse më i lumur ai që do të siguronte për vehte një copëzë fare të vogël prej tyre, të cilën e qepnin dhe e zbukuronin një palë me argjënd, një palë me ar, dhe e varnin në qafë si ndonjë gjë hyjnore, të shënjtë dhe vendimtare për fatin e tyre, dhe e nderonin me respekt shumë të madh e me frikë perëndie në zëmër, duke kujtuar se të gjithë ata që i mbanin me vehte ato thërmia, do të kishin në jetë po atë fat e mbarësi që pat nga perënditë e pavdekëshme dhe gëzoi, sa qe gjallë, vetë Skënderbeu, i vetëmi ndër gjithë njerëzit me sa mbahet mënd.

F U N D

NË ARGENTORAT, PRANË KRATON MYLIT,
NË MUAJIN TETOR, NË VITIN
1537. —



Hostibus haud tergo, sed forti pectore notus.

INDEKSI ALFABETIK

## — A —

## — B —

— C —



— Ç —



— D —

## — Dh —



## — E —



## — Ë —



## — F —

— G —



— GJ —



— H —

## — I —



## — J —

## — K —

— L —

## — M —

— N —



— O —



— P —

— Q —



— R —

— S —

— Sh —



— T —

— Th —



— U —



— V —

— Z —

# NDREQJE GABIMESH

| Nr. i faqes | Nr. i rrjeshtit — Në tekst — nga lart | Nr. i rrjeshtit — Në tekst — nga poshtë | Nr. i rrjeshtit — në shënimet | Eshtë shkruar | Duhet të lexohet |
|---|---|---|---|---|---|
| 3 | — | 1 | — | Stefan J. Prifti | Stefan I. Prifti |
| 7 | — | 2 | — | 45/1a | 45/1 |
| 8 | — | — | 8 | 1a | 1 |
| 11 | — | 20 | — | a rebus | ac rebus |
| 16 | — | 2 | — | inventarri | inventarii |
| 21 | — | — | — | mbetën | mbeten |
| 38 | — | 16 | — | tonë | tënë |
| 50 | — | — | 4 | dhe e Bullgarisë | dhe të Bullgarisë |
| 50 | — | — | 3 | i cili në kohë antike, | i cili, në kohë antike. |
| 58 | 10 | — | — | dhe e hungarezëvet, | dhe hungarezëvet, |
| 60 | 10 | — | — | e pa dobishme do të | e padobishme, do të |
| 61 | — | 6 | — | shpërblimet edhe | shpërblimet, edhe |
| 64 | — | — | 1 | Danumit | Danubit |
| 66 | 18 | — | — | Ju derdhën | I u derdhën |
| 73 | 15 | — | — | me keqe | më e keqe |
| 73 | 17 | — | — | njëherë c mirë e në | njëherë e mirë e; në |
| 74 | — | 21 | — | me të madhe, | më të madhe, |
| 74 | — | 10 | — | t'i arrijmë fitores | t'ia arrijmë fitores |
| 78 | 6 | — | — | Ekinus Leukas | Ekinus, Leukas |
| 82 | 13 | — | — | largoheshin | largoheshim |
| 87 | 2 | — | — | romanëvet Julianin, | romanëvet; Julianin, |
| 87 | — | 14—13 | — | hungarezët që | hungarezët, që |
| 88 | 12 | — | — | të cilat duke | të cilat, duke |
| 90 | — | 6 | — | epirotë, e ilirikë | epirotë e ilirikë |
| 100 | 4 | — | — | Maqedhonisë, | Maqedhonisë |
| 100 | 6 | — | — | prej kapedanit, | prej kapedani, |
| 101 | — | 5 | — | ia pat | e i pat |
| 102 | — | 14 | — | prandaj; | prandaj, |
| 103 | 12 | — | — | mbetën | mbetëm |
| 109 | — | 7—5 | — | 7,6,5 (rrjeshtat) | 7,5,6 (rrjeshtat) |
| 112 | — | 22 | — | i mbuloi | e mbuloi |
| 115 | 22 | — | — | të dërguar; | të dëgjuar; |
| 117 | — | — | 1 | Mesa thuhet | Me sa thuhet |
| 118 | — | 25 | — | tjetërkund | tjetërkënd |
| 118 | 19 | — | — | Zoti mës e dhëntë që | Zoti mos e dhëntë, që |
| 122 | — | 11 | — | prej aziatësh, | prej aziatësh; |
| 125 | — | 9 | — | se nga shkaku | se, nga shkaku |
| 135 | — | 7 | — | të njejtin tonë | të njejtin ton |
| 137 | — | 21 | — | me kujdes, dhe, | me kujdes dhe, |
| 142 | — | 20 | — | më të rënda, turpi | më të rënda turpi |
| 143 | 15 | — | — | birievet, | borievet, |
| 146 | 13 | — | — | tillë ju lutem, | tillë, ju lutem, |
| 146 | 19 | — | — | për fitoren, veç, | për fitoren veç |
| 152 | — | 15 | — | nëfund, të nipin, | në fund të nipin,. |
| 157 | 11 | — | — | ky pasi | ky, pasi |
| 163 | — | — | 2 | të pa shpirta". | të pashpirt". |
| 165 | — | 6—5 | — | kundërshtarin që, | kundërshtarin që |
| 166 | — | 13 | — | për dhe | përdhe |
| 172 | 8 | — | — | e Pushtetit | e pushtetit |
| 177 | 24 | — | — | që përveç | që, përveç |
| 181 | — | — | 3 | me mira, | me mijra, |
| 185 | 14 | — | — | gjë, sepse, | gjë, sepse |
| 190 | 16 | — | — | t'u jepte | t'ua jepte |
| 191 | 20 | — | — | por të cilët | për të cilat |
| 191 | — | — | 1 | (aspros greq.) = | (aspros greq. = |
| 192 | — | 20 | — | edhe ai njeri | edhe ai, njeri |
| 198 | — | 22 | — | Janicazët | janicaret |
| 201 | — | 15 | — | prapa dhe, | prapa dhe, |
| 204 | — | 1 | — | Epir k... | Epiroti. kur |